# Kulme Të Fjalës

## (Nehxhul Belaga)

**Përmbledhje e Veprave të Zgjedhura nga**

## Imam Aliu

Shqipëroi dhe Pajisi me Komente e Shpjegime

Prof. Dr. Sokrat AMATAJ

Tiranë, 2020

Vepra të Zgjedhura nga Imam Aliu

Shqipëroi, pajisi me shpjegime dhe përgatiti për botim:
Prof. Dr. Sokrat AMATAJ

Redaktorë:
Edin LOHJA; Sokrat AMATAJ

Konsulentë:
Edin LOHJA; Seyed Amir ASGHARI

Dizajni kompjuterik dhe kopertina:
Sabrie FEZA

Përkthimi është bazuar në:
Nahjul Balagha, Sermons, Letters and Sayings, English translation from Arabic text
by syed Ali Raza, Karachi, 1971,

Imam Ali, Nahjul Balagha, Sermons, Letters and Sayings, English translation from Arabic text by syed Ali Raza, Karachi, 1971

New Publication in two Volumes, Arabic & English, Ansaryan Publications

Janë përdorur dhe konsultuar:

La Voie de l'Eloquence, Edition bilingue, Texte arabe choisi et traduit par un group de specialistes musulmans. Traduction revue et corrigee par

Dr. Sayyid Attia Abul Naga,

Publications Ansariyan, Qum, 3eme Edition, 1999;

Nahjul Balagha, Sermons, Letters and Sayings of Hazrath Ali, Translated by

Syed Mohammed Askari Jafery, published by Khorasan Islamic Centre,

Karachi, 1977;

Shtegu i Elokuencës: Fjalime, Letra e Fjalë të Urta të Hz. Imam Ali Ibn Ebi Talibit

Botuar nga Bashkësia Islame 'Ehli Beit',

Përkthyer nga Redaksia e Bashkësisë Islame 'Ehli Beit',

Prizren, 1998.

**Ia kushtoj përkthimin e kësaj vepre monumentale në Shqip:**

**Dede Ahmed Myftar AHMATAJ,**

**Bektashianit të madh, pasuesit besnik e të paepur**
**të Imam Aliut, mentorit tim të paharruar.**

# Fjalë për Botimin e Parë

Është her’ e parë që lexuesi shqiptar njihet drejtpërdrejt në gjuhën e tij me veprën dhe mendimin e Imam Aliut. Kjo është, pa dyshim, nga ato njohje që përfundojnë me dashuri, me një nga ato dashuri që flakërojnë tërë jetën dhe që me zjarrminë e tyre djegin të keqen, duke pastruar e përsosur. Shkaku është i thjeshtë: Imam Aliu është në çdo vështrim vepër mjeshtërore e një mjeshtri që s’e kalon dot kush: Zotit.

Kur njeriu futet në librat e shenjta e njihet me fjalën e shenjtorëve të mirëfilltë, siç është Imam Aliu, ndjen se ajo është nga Fjal’ e Zotit. Gjuha në të cilën ajo është shkruar e koha kur është thënë mund të jenë të ndryshme, e kjo është e natyrshme, sepse u është dërguar popujve të ndryshëm, me zakone dhe probleme të ndryshme e në epoka të ndryshme. Por mesazhi i saj mbetet përherë i njëjtë dhe i pandryshuar. Është ai mesazh, pikërisht, që jep një bazë reale për bashkëjetesë vëllazërore të besimeve të ndryshme. Njeriu dhe besimtari bindet se kjo fjalë është e pastër si kristal dhe e kupton menjëherë se, nëse ndonjëherë ka dyshuar në të, kjo ka ndodhur ngaqë njerëzit që ia kanë prurë, nuk i kanë patur kurdoherë kapacitetet apo virtytet që do duheshin për këtë punë, por u janë përshtatur interesave të kohës apo atyre vetiake, si dhe të njerëzve të pushtetshëm të kësaj bote.

Kështu, njerëzit e besimtarët e thjeshtë ndeshin dy lloje predikuesish të dogmave fetare. Të parët janë ata që puna ua kërkon të futin ndër to lëshime e symbyllje ndaj antivlerave dhe djallëzores. Zakonisht këto u vijnë për mbarë atyre që e shikojnë fenë si një lloj mode e kozmetike, me të cilën mund të zbukurojnë e maskojnë jetën e tyre boshe e mëkatare. Numri i të tillëve sa vjen e rritet në kohët tona, se këto lloj dogmash përligjin kënaqësitë e kësaj jete tokësore, sado të shfrenuara e të çfarëdolloji qofshin, së bashku me të këqijat që sjellin me vete; po prapë, këta njerëz e shohin veten besimtarë, pra dhe të falur.

Në fakt këto prirje i mëkon dhe grupi i atyre që puna ua do të futin në dogma intolerancë, padije e mospërfillje ndaj vlerave pozitive e vërtet të perëndishme. Dhe kështu ndodh që Fjala e Zotit të shihet në njërin rast si ‘liberale e moderne’, e në tjetrin si ‘jashtë kohe dhe e prapambetur’.

Po ai që e ka Zotin në zemër vërtet dhe vetvetiu e që dëshiron ta njohë

Atë në dritën e Tij të vërtetë, e ka një mundësi t'u shpëtojë këtyre kurtheve: Mjafton që ta dojë sinqerisht një gjë të tillë e të njihet drejtpërdrejt me Fjalën e Tij, të profetëve të Tij dhe të shenjtorëve e martirëve të mirëfilltë të çështjes së Tij. Dhe atëhere ai do kuptojë sa djallëzore është ta gjykosh këtë Fjalë nga këndvështrime thjesht oportune, duke mohuar vlerën e saj të përjetshme e universale. Sepse s'ka fare dyshim që aspirata për mirësi e për jetë dinjitoze e të dëlirët, që është thelbi i saj i vërtetë, nuk mundet asnjëherë dhe në asnjë mënyrë që të vjetrohet e zëvendësohet me të kundërtën e saj.

Më tutje, do të thosha se lexuesi, në veçanti ai musliman, që e ka patur zemrën kurdoherë te Zoti i Madhërishëm e Profeti i Tij i Shenjtë, dhe veçanërisht bektashinjtë, që kanë pirë edhe në burimin ujëkthjellët të Imam Aliut, do të ndihet krenar për këtë fenomen të rrallë e të mrekullueshëm të ekzistencës njerëzore, duke ardhur natyrshëm në bindjen se nuk ka si të jetë e prapambetur e jashtë kohe Fjala që ai ka përhapur, përfaqësuar e lënë amanet.

Ky libër është vet Aliu, tashmë dhe në gjuhën tonë, është dëshmia më e besuar e dhuratës hyjnore, që Zoti ynë i Vetëm i ka dhënë Ehli Bejtit[1]. Fryma që marrim prej tij ka qenë e paskëtaj do të jetë edhe më shumë themeli i fortë i ringjalljes, ekzistencës dhe përparimit të mëtejshëm të Islamit e Bektashizmës në vendin tonë e gjithë vendet e tjera, ku regëtin akoma pulsi i Besimit.

Botimi i këtij libri jep rast të mbushet një boshllëk i madh në universin shpirtëror të atyre që ende e shohin veten krijesa të Zotit, e u trazon ndërgjegjen atyre që tashmë jetojnë, për fat të keq, në shkretëtirën shpirtërore të indiferencës e dorëzimit te iluzionet e kësaj bote e të lloj-lloj ideologjive e autoriteteve djallëzore.

Me botimin e këtij libri përmbushim të gjithë nga një detyrim e shlyejmë të gjithë nga një borxh: Kryegjyshata Bektashiane - ndaj etërve e frymëzuesve shpirtërorë të Bektashizmit e klerikëve, besnikëve, simpatizantëve e martirëve të tij në gjithë kohët e vendet; vet unë - ndaj Dede Ahmed Myftarit të Ndritur, mësuesit tim, që më formoi e brumosi me bindje të patundura bektashiane; vëllezërit e mi bektashianë - ndaj sivëllezërve të tyre të çdo feje tjetër hyjnore në Shqipëri, në një çast të vështirë të historisë së saj[2].

Për këtë u jam mirënjohës të gjithëve; megjithëse s'ka dyshim se kësh-

[1] Families së Profetit Muhamed.

[2] Shkrimi i kësaj 'Fjale' përkon me ngjarjet tragjike të viteve 1997-98 në Shqipëri.

tu i kanë shërbyer më mirë Vet Zotit e vetes së tyre, në radhë të parë.

Ky hap e kjo arritje jep shpresë se bektashinjtë do ta rindërtojnë, më në fund, identitetin e tyre të plotë dhe do të bëhen të ndërgjegjshëm për përmasat e vërteta të forcës së tyre e të vendit të tyre në Shqipëri e botë, si dhe për rolin që u takon të luajnë e për detyrat e secilit anëtar të vëllazërisë sonë në emër të Zotit të Madh, të Vetëm, të Vërtetë e Mëshirëmadh.

Për lehtësi botimi, '*Nehxhul Belaga*' botohet fillimisht në tre vëllime të veçanta, që janë: 'Thënie të zgjedhura të Imam Aliut', 'Letra e shkrime të zgjedhura të Imam Aliut' dhe 'Ligjërata e fjalime të zgjedhura të Imam Aliut'[3]. Në fakt kjo radhë përkon me shkallën e vështirësisë së përmbajtjes së secilit vëllim dhe synon që në krye t'i japë lexuesit atë që është më e lehtë e më e asimilueshme, për ta përgatitur të kuptojë e shijojë, më pas, edhe thellësitë e filozofisë e të universit mistik të Imam Aliut.

Zoti na ndihmoftë t'ia dalim mbanë kësaj pune që mund të mbushë, pa e tepruar, një jetë të tërë njeriu!

Prof. Dr. Sokrat AMATAJ

[3] Në fakt, për shkaqe të ndryshme, botimi I i këtij libri u bë në dy vëllime. I pari përmbledh thëniet e zgjedhura të Imam Aliut (Teheran, 1998), kurse i dyti (Teheran, 2000) – letrat dhe ligjëratat e tij të zgjedhura. Botimi II bëhet në një vëllim të vetëm, duke ruajtur të njëjtën renditje të pjesëve përbërëse

# Fjalë për Botimin e Dytë

Kanë kaluar rreth pesëmbëdhjetë vjet që nga botimi i parë i plotë në Shqip i librit '*Nehxhul Belaga*'. Sot jam më i bindur se asnjëherë tjetër që jeta e një njeriu është vërtet pak për të shquar e përcjellur tek lexonjësit të gjitha vlerat e një vepre si ajo.

Tërë këtyre viteve i jam kthyer e rikthyer shqipërimit tim vazhdimisht duke e përkëdhelur e ledhatuar, sa shpesh herë më është dukur si fëmija ime e si pjesëtar i familjes sime. Kjo 'fëmijë' kishte përherë një pushtet të çuditshëm e të parezistueshëm mbi mua: Mund të më merrte për dore e shpinte drejt mrekullive e zbulimeve të reja, e të më bëhej mësues i rreptë dhe i pagabueshëm në çështjet e kuptimit të jetës, formimit tim si njeri, Zotit dhe Emrave të Tij, sjelljes, etikës, vetëpërmbajtjes, qëllimshmërisë së qenies në këtë botë, etj.

Përtej lustrave bajate, që u vijnë për shtat veç interesave të vogla e meskine të një pjese të mirë të klasës sonë politike e sahanlëpirësve tanë të çdo kohe, mbetem përherë i mendjes se ne Shqiptarët kemi nevojë të ndryshojmë më shumë se çdo popull tjetër në këto çështje e ta largojmë një herë e mirë mallkimin që na bën ta kërkojmë të keqen tonë tek tjetri, e jo te vetja; përndryshe do mbetemi si jemi - modele të krenarisë boshe, papërgjegjshmërisë, dembelizmit, injorancës, paqytetarisë, egoizmit, makutërisë, tradhtisë, lakmisë, vanitetit, servilizmit, mosnjohjes dhe shpërfilljes së autoritetit e të ligjit, nënshtrimit ndaj së keqes e së ligës, mburrjes, kapadaillëkut, mungesës së dinjitetit, thashethemit, arrogancës e të shumë e shumë paudhësive të tjera, që na kërrusin përditë, na korruptojnë në çdo nivel e qelizë dhe na shpien larg e më lag asaj që kemi qenë e që duhet të jemi.

Imam Aliu mëson: Mjaft më me këmbënguljen kokëfortë në përqafimin e së keqes, vetëm sepse ka të tjerë, që rrijnë ende qafë-më-qafë me të! Mjaft me të tjerët! Bëj vetveten! E ky mësim i tij vlen për të tërë, edhe për ata që nuk besojnë në Zot e amshim, nëqoftëse duan vërtet që të ketë human-

izëm e drejtësi në shoqëritë ku jetojmë.

Si e tillë, vepra e Imam Aliut nuk e ka vendin vetëm në këndin e librit bektashian. Ajo u drejtohet zemrave të të gjithë njerëzve, pavarësisht besimit e bindjes që kanë. Nëpërmjet saj njeriu mund ta ndryshojë vetveten përnjëmend, mjafton që ta kuptojë vërtet nevojën e ndryshimit dhe të dëshirojë vërtet që ta ndryshojë.

Sigurisht, Zoti e ka bërë të bukurën që t'u tregojë njerëzve udhën drejt Tij. Ky është edhe parimi kryesor, që unë respektoj më shumë në punën time si propagandues dhe përhapës i vlerave të botës islame e të botëkuptimit islam kryesisht në rrafshin personal, por edhe në atë shoqëror, larg çdo politizimi, ideologjie dhe sëmundjeje tjetër të kohës. Po ai më është bërë një obsesion i vërtetë, sidomos gjatë shqipërimit të kësaj vepre, sepse gjithmonë kam dashur që ajo të zinte vend në bibliotekat e atyre që s'janë çliruar ende nga paragjykime e ide të gabuara për fenë Islame dhe personalitetet e saj. Nuk përjashtoj këtej besimtarët e Islamit. Po duket se ata që lëvrojnë e konsumojnë letrat islame i drejtohen më shumë, për fat të keq, vetëm njëri-tjetrit, vetëm muslimanëve, duke krijuar, dashje pa dashje, mjedise të mbyllura, ku është e natyrshme të mendohet për ngritje muresh e thellim hendeqesh që ndajnë, pa vrarë mendjen se si i shohin 'të tjerët' të ngujuarit brenda tyre. E pra, për mua, ruajtja e urave dhe folja e një gjuhe të kuptuar e pranuar nga të gjithë është një instrument që i jep shumë mirëkuptimit dhe bashkekzistencës së të gjithëve. Kjo është arsyeja pse në shqipërimet e mia s'u përmbahem disa konvencioneve rutinë, herë-herë të detyrueshme, për besimtarët muslimanë: Jo se i shpërfill a i quaj të tepërta, por sepse çdo gjë duhet t'i përshtatet kohës, vendit dhe qëllimit të përdorimit të saj.

Dua të besoj se kjo është më e mira mënyrë për të qenë të njohur e të mirëkuptuar nga të gjithë vëllezërit tanë në krijim. Sepse, siç thotë Imam Aliu, njerëzit janë armiqësorë ndaj asaj që nuk njohin e nuk kuptojnë. E nëse kështu ia dalim të përfaqësojmë vlerat e vërteta të kulturës, qytetarisë, fesë, filosofisë e traditës islame dhe t'i bëjmë të respektohen, siç e meritojnë, nga 'të tjerët', patjetër që do ta kemi vëmendjen, res-pektin, mbështetjen, madje edhe zemrën e mendjen e gjithë bashkëqytetarëve tanë të kësaj bote.

Prof. Dr. Sokrat AMATAJ

# Fjalë për Botimin e Tretë

## PËRSE E DUAM IMAM ALIUN DHE PËRSE E NDJEKIM RRUGËN E TIJ?

Me emrin e Allahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirplotit.

Falenderimet i takojnë Allahut të Madhëruar. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi profetin Muhamed, mbi familjen e tij të pastër dhe mbi shokët e tij të zgjedhur!

*Es Selamu alejkum ue rahmetullahi ue berakatuhu!*

Paqja, mëshira dhe begatitë e Allahut qofshin mbi ju!

Allahu i Madhëruar në Kur'anin e shenjtë thotë: "**O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja…**" (Sure "Nisa", ajeti 59)

Në historinë e njerëzimit personaliteti i profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* zë vendin më të lartë. Ai është personaliteti më ndikues, jo vetëm tek muslimanët por edhe tek jomuslimanët. Po ashtu, personaliteti i tij i pastër dhe fisnik ka ndikuar edhe në civilizimet dhe qytetërimet që u përhapën pas tij. Sigurisht, feja e pastër islame u përhap falë ndihmës së Allahut, përpjekjeve dhe sakrificave të profetit Muhamed dhe ndihmës e përkrahjes së personaliteteve të shumta islame, meshkuj dhe femra. Një prej atyre personaliteteve islame, i cili e ndihmoi dhe e përkrahu profetin Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*ka qenë imam Aliu *(Paqja qoftë mbi të!)*. Ai ka qenë më pranë profetit, ka jetuar më gjatë me të dhe është mbartësi i cilësive dhe i virtyteve të larta.

Atë e edukoi dhe e mësoi vetë profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e*

*Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*. Gjatë gjithë historisë shohim se disa persona e nderonin dhe e respektonin, disa të tjerë e ngritën deri në pragun e adhurimit (Zoti na rujatë!) dhe disa të tjerë e urrenin, e shanin e ofendonin, nënvleftësoin e luftonin dhe përpiqeshin ta zhvishnin nga virtytet e larta duke hedhur baltë mbi personalitetin e tij. Imam Shafiiu ka thënë: "Çfarë të them për atë njeri të cilit të dashurit e tij ia fshehën virtytet nga frika dhe armiqtë e tij ia fshehën atij nga smira...". Të shumtë janë ata që thonë se e dua imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)*, por të paktë janë ata që e ndjekin atë dhe zbatojnë porositë dhe këshillat e tij!

Personaliteti i imam Aliut është i thurur me madhështi e krenari. Për të janë shkruar libra të ndryshëm, qoftë nga muslimanët dhe jomuslimanët. Janë përcjellë tregime, histori dhe urtësi të shumta nga ai. Personaliteti i imam Aliut ka qenë më lart se personaliteti i sahabëve të tjerë dhe këtë e dëshmon historia e pastër islame.

Dikush mund të pyesë: Përse personaliteti i imam Aliut ishte ndryshe nga personalitite i sahabëve të tjerë të profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*? Përgjigja e kësaj pyetjeje është shumë e thjeshtë dhe shumë e qartë. Kushdo që lexon historinë e pastër islame, me logjikë dhe arsyetim, larg nervozizmit dhe fanatizmit verbues, do ta kuptojë qartë se kush është imam Aliu dhe çfarë personalieti kishte.

Historia islame na thotë se Imam Aliu *(Paqja qoftë mbi të!)* ka lindur në vendin më të begatë e të shenjtë që është Qabeja dhe u martirizua brenda në shtëpinë prej shtëpive të Allahut, në xhami në Kufe. Ai është djali i xhaxhait të profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*. Profeti Muhamed e ka rritur dhe e ka edukuar atë. Imam Aliu është bashkëshorti i vajzës së tij të dashur, Fatime Zahrasë *(Paqja qoftë mbi të!)*, zonja e të gjitha grave, megjithëse disa muslimanë donin të martohesin me të, mirëpo profeti Muhamed u tha atyre se pres urdhrin nga Allahu për martesn e saj. Është i pari mashkull, i cili i besoi profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* dhe mesazhit të tij, edhe pse ishte në moshë të vogël. Është muslimani i parë që është falur me profetin dhe me nënën e besimtarëve hazreti Hatixhenë *(Paqja qoftë mbi të!)*. Ai ka qenë më i devotshmi, më i dituri, më i forti dhe më i drejti ndër muslimanët. Këtë e dëshmon historia islame dhe nuk janë thejsht deklarata.

**Vallë, përse e duam imam Aliun dhe e ndjekim rrugën e tij?**

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse Allahu i Madhëruar e ka dashtë atë po ashtu edhe profeti Muhamed. Në një hadith të njohur nga të gjithë muslimanët, sunii dhe shiia, lexojmë se profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* ka thënë: *"Do t'ia jap flamurin nesër një burri që e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe atë e do Allahu dhe i Dërguari i Tij, i palëkundur dhe jo ikacak."*Në një transmetim thuhet: *"… atë nuk e poshtëron kurrë Allahu e që kthehet çlirimtar."* (*Sahijhu'l-Bukharij*, 5: 87/197-198 dhe 279/231 kapitulli Fadailu's-Sahabe. *Sahijhu Muslim*, 4: 1871/32-34. *Sunenu't-Tirmijdhij*, 5: 638/3724. *Sunen Ibn Maxheh*, 1: 43/117. *Musnedu Ahmed*, 1: 185 dhe 5: 358. *El-Mustedrek 'ala's-Sahijhejn*, 3: 37 dhe 109. *Mesabijhu's-Sunneh*, 4: 93/4601. *El-Khasais* i Nisaijut, 4-8. *Delailu'n-Nubuve* i Bejhakijut, 4: 205-206. *El-Istij'ab*, 3: 36. *Fadailu's-Sahabe* i Ahmed ibn Hanbelit, 2: 584/987 dhe 988 etj. *Tarijkhu't-Tabarij*, 3: 93. *El-Kamil fi't-Tarijkh*, 2: 219. *Usdu'l-Gabe*, 4: 104 dhe 108. *El-Bidaje ue'n-Nihaje*, 7: 224 dhe 336. *Hiljetu'l-Eulija*, 1: 62. *Xhamiu'l-Usul*, 8: 650/6491, 6495 dhe 6497 e shumë të tjerë.)

Nga ky hadith sqarohet më së miri dashuria jonë për imam Aliun, e cila nuk është thjesht se ai ka qenë kushëriri i profetit Muhamed dhe bashkëshorti i vajzës së tij, hazreti Fatime Zahra *(Paqja qoftë mbi të!)*, por se ai me virtytet që kishte e meriton të duhet dhe të ndiqet. Është e qartë se kush e do Allahun, i do edhe të dashurit e Allahut.

Ne e duam Aliun, sepse dashuria për atë është dashuri për profetin Muhamed. Për këtë, profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* ka thënë: *"Ai, i cili e do Aliun, më do mua dhe ai, i cili e urren Aliun, më urryen mua."* (*El-Mustedrek 'ala's-Sahijhejn*, 3: 130. *Menakibu'l-Khavarizmij*, 41. *El-Xhamiu's-Sagijr*, 2: 554/8319. *Usdu'l-Gabe*, 4: 383. *El-Isabe*, 3: 497. *Dhekhairu'l-'Ukba*, 65. *Er-Rijadu'n-Nadira*, 1: 165. *Mexhmau'z-Zeua'id*, 9: 108 dhe 129. *Kenzu'l-'Ummal*, 6: 154).

Nga ajo që përmendëm më lart, qartësohet se dashuria ndaj prijësit të besimtarëve, imam Aliut *(Paqja qoftë mbi të!)*, çon në dashurinë ndaj Profetit dhe ndaj Allahut të Lartësuar, gjë e cila është edhe qëllimi që synojnë besimtarët dhe është shpresa e atyre që ata shpresojnë.

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse dashurinë e tij për Allahun dhe për profetin ai e shfaqi në shumë ndodhi e ngjarje të ndryshme. Për hir të dashurisë që kishte për Allahun dhe për profetin Muhamed, imam Aliu nuk ngurroi që të flijonte veten e tij. Një ndër ato ndodhi është fjetja e tij në shtratin e profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet*

*e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* natën që doli profeti nga Meka për të emigruar në Medine me urdhrin e Allahut.

Pas dështimit të planeve dhe përpjekjeve të kurejshitëve idhujtarë, që udhëhiqeshin nga Ebu Sufjani, për të penguar misionin e profetit Muhamed për përhapjen e Islamit, kurejshitët mekas ranë dakord që profetin Muhamed ta ekzekutonin. Ata mendonin se me këtë krim, do ta shfarosnin profetin Muhamed dhe sëbashku me të edhe mesazhin e tij. Kurejshitët jobesimtarë harruan se Mbrojtësi i profetit ishte vetë Allahu i Madhëruar dhe melekët e Tij. Për këtë, meleku Xhebrail *(Paqja qoftë mbi të!)*, me urdhër nga Allahu, e lajmëron profetin Muhamed për planin e kurejshitëve dhe e urdhëroi atë që të emigroi në Medinen e Ndritshme.

Pas këtij lajmi profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* ftoi imam Aliun dhe e lajmëroi për planin e kurejshitëve dhe për emigrimin e tij në Medine. Pastaj i tha: "O Ali. Vërtet, Xhebraili më erdhi dhe më zbriti ajetin: **"Kujto kur mohuesit komplotonin kundër teje: për të të burgosur, vrarë ose dëbuar. Ata bënin kurthe, por edhe Allahu ngrinte kurthe** (kundër tyre)**. Allahu është planifikuesi më i mirë."** (Sure "Enfal", ajeti 30) Ky ajet më lajmëron se kurejshitët janë tubuar dhe kanë planifikuar dëbimin tim dhe vrasjen time. Xhebraili më inspiroi nga Zoti im që të emigroj, të lë vendlindjen. Ai më ka urdhëruar që të të urdhëroj ty që të flesh në shtratin tim. Me këtë veprim ti do të mbulosh gjurmët e mia. Si thua? Çfarë do të bësh? Aliu i tha: "A do të vazhdosh të qëndrosh e të përhapësh mesazhin me fjetjen time në shtratin tënd o i Dërguar? Porofeti i tha: "Po." Aliu Buzëqeshi dhe bëri sexhde si falenderim për atë që e lajmëroi profeti." Në ato çaste zbriti ajeti i Kur'anit: **"Ka njerëz që e flijojnë veten, për të fituar pëlqimin e Allahut. Allahu është shumë i mëshirshëm me robtë e Vet."** (Sure "Bekare", ajeti 207)

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai ka qenë i dashur te shokët e profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*. Ata konsultoheshin me të dhe ndiqnin udhëzimet e tij. Ata kanë dëshmuar pozitën e lartë të imam Aliut. Umer ibn Khatabi ka thënë: *"Allahu mos më lëntë në atë vend ku nuk je ti o babai i Hasanit."* Dhe: *"O baba i Hasanit, Allahu nuk ka dhënë mirësi në ndonjë problem që nuk e ke gjykuar ti."* Po ashtu ka thënë: *"Në kohën e profetit ne e shikonin Aliun, sikur shikonim yjet."*

Është transmetuar nga Ebu Bekri se ka thënë: "Pashë të Dërguarin e

Allahut që ngriti një tendë dhe ishte i mbështetur mbi një hark arab. Në çadër ishte Aliu, Fatimeja, Hasani dhe Hysejni. Në këtë moment tha: *"O myslimanë, unë jam në paqe me ata të cilët janë në paqe me banorët e tendës, në luftë me ata që i luftojnë ata, kujdestar i atyre që i ndjekin ata, mbrojtës i atyre që i mbrojnë ata; nuk i do ata, veçse një gjysh i lumtur e një i lindur i mirë dhe nuk i urren ata, veçse një gjysh fatkeq e një i lindur i rëndomtë."* (*Er-Rijadu'n-Nadirah*, 2: 189. *Menakibu'l-'Ashera*, 189. *Erxhahu'l-Metalib*, 309.)

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai ka qenë baba për jetimët. Në historinë islame janë shënuar shumë ndodhi lidhur me këtë temë. Ndër to përmendim:

Një ditë imam Aliu *(Paqja qoftë mbi të!)* po ecte rrugës dhe papritur pa një djalë të vogël duke qarë. Imami iu afrua, e përqafoi ia fshiu lotët dhe e pyeti: "Përse po qan?" Djali iu përgjigj: "Erdha këtu që të luaj me ata djemtë por më përzunë sepse jam jetim pa baba. Ata më thanë mua: "Ne nuk luajmë me ata fëmijë që nuk kanë baba." Imam Aliu u prek shumë nga fjalët e djalit dhe sytë i lotuan. E përqafoi djalin, i dha para dhe i tha: "Shko luaj me ata fëmijë. Nëse të thonë se nuk ke baba u thuaj atyre që unë jam djali i Ali ibn Ebi Talib."

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai ka qenë përkrahës i nevojtarëve dhe i të varfërve. Në historinë islame lexojmë: Kur imam Hasani dhe imam Huseini po ktheshin nga varrimi i prijësit të besimtarëve, imam Aliu *(Paqja qoftë mbi të!)* panë një burrë të moshuar, të verbër e të sëmurë që po qante. Imam Hasani *(Paqja qoftë mbi të!)* iu afrua dhe e pyeti: "Përse po qan o xhaxha?". I moshuari iu përgjigj: "Çdo ditë tek unë vinte një burrë dhe më sillte bukë dhe qumësht. Ka tre ditë që ai është larguar dhe nuk vjen tek unë." Imam Hasani e pyeti: "Kush është ai burri?" i moshuari i tha: "Nuk e njoh." Imami i tha: "Ma përshkruaj atë burrë." I moshuari i tha: "Unë nuk ia kam parë fytyrën që të ta përshkruaj ty atë. Ai ishte për mua si ajo nëna e dhimbshme për fëmijën e saj. Ai më fliste me butësi. Më shërbente me butësi, më fliste dhe më bënte të qeshja e pastaj largohej. Imam Hasani i tha: "Këto cilësi janë të babait tonë, prijësit të besimtarëvve, Aliut. Ai u martirizua dhe ne po kthehemi nga varrimi i tij. I moshuari bërtiti aq shumë derisa vdiq."

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai specifikohet me virtyte që nuk përafrohen e me pozita që nuk krahasohen. Virtytet e tij të qarta për pozitën e tij të lartë tek Allahu i Lartësuar

janë të shumta dhe i kalojnë limitet e statistikave që i kanë veçuar shumë dijetarë e muhaddithë në përshkrime e libra. Transmeton Hakimi me zinxhirin e tij nga Ahmed ibn Hanbeli ku ka thënë: *"Nuk kanë ardhur për ndonjërin prej bashkëkohësve të të Dërguarit të Allahut më shumë virtyte e cilësi, sesa për Ali ibn Ebi Talibin."* (*El-Mustedrek 'ala's-Sahijhejn*, 3: 107.)

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai ka qenë përkrahësi besnik i profetit Muhamed në të gjitha betejat: në betejën e Bedrit, Uhudit, Khajberit, Khandekut, etj. Ai ishte që u përball me Amru ibn Abdu Vud, kreu i mushrikëve (idhujtarëve) në betejën e Khandakut. Imam Aliu ishte ai që ju përgjigj thirrjes së këtij idhujtari, i cili bërtiste më zë të lartë: "A ka ndonjë musliman që të përballet me mua?" Kur doli imam Aliu në dyluftim me këtë mushrik profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* tha: *"I gjithë besimi po ballafaqohet me tërë mosbesimin."*

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse ai është i vetmi, pas profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*, i cili ka thënë: *"Më pyesni para se të më humbisni. Betohem në Allahun se unë jam më i ditur për rrugët e qiellit se sa të Tokës."*

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse Profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* ka thënë për atë:

**1- Aliu është porta e diturisë time dhe sqaruesi i asaj që unë solla për ummetin tim.**

**2- Zbukurojini tubimet tuaja me përmendjen e Aliut.**

**3- Aliu dhe ndjekësit e tij janë fitimtarët.**

**4- Dashuria për Aliun të largon nga zjarri.**

**5- Dashuria për Aliun është besim dhe urrejtja e tij është mosbesim.**

**6- Aliu është ndarësi i Xhennetit dhe i zjarrit.**

**7- Aliu tek njerëzit është surja Ikhlas në Kur'an.**

**8- Aliu është krijesa më e dashur tek Allahu dhe tek i dërguari i Tij.**

**9- Dashuria për Aliun është mirësi me të cilën nuk të dëmton e keqja. 10- Përmendja e Aliut është adhurim dhe shikimi në fytyrën e tij është ibadet.**

**11- Aliu tek unë është si koka ime në trupin tim.** E të tjera hadithe

Këto hadithe gjenden në: Mustedrek Sahihejn, 2/385; Sunen Bejhakij, 3/376; Ibn Megazilij, 197; Et Tabarij 2/514; Er Rijadu En Nedretu 2/190; Kenzul Ummal 6/122; Et Tabarij 2/201; El Khauarizmi 250; El Fadail i Ahmedit 253; Ibn El Megazelij, 42/200; El Khasaiu i Nisait 13; Mustedreku Sahihejn i Hakim Nijsaburij 3/125; Tirmidhij 13/173; El Bejhakij, 7/65; Jenabiul Meuedeh 282; Musned Ahmed 4/369; El Xhamiu i Sujutit 2/83; Menakibul Imam Ali i ibn Megazil Esh Shafiij; El Menakib i Ahmedit 194; Kenzul Ummal 5/31.

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse Profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* i ka thënë atij: *"Ti për mua je në pozitën e Harunit tek Musai, veçse nuk ka profet pas meje." (Sahijhu'l-Bukharij*, 5: 89/202. *Sahijhu Muslim*, 4: 1870/2404. *Sunenu't-Tirmidhij*, 5: 640/3730. *El-Mustedrek* i Hakimit, 2: 337. *Musnedu Ahmed*, 1: 173, 175, 182 dhe 184. *Mesabijhu's-Sunneh*, 4: 170/4762. *Xhamiu'l-Usul*, 8:649/6489, 6490 dhe 6491.)

Në Kur'an lexojmë se Haruni ka qenë ministër i Musait dhe zëvendësi i tij tek kombi i tij (Shih: Suren "TaHa", ajetet 29-32. Suren "El-Furkan", ajeti 35. Suren "El-A'raf", ajeti 142.), gjithashtu, edhe prijësi i besimtarëve, imam Aliu, i tillë është te profeti Muhamed dhe te ummeti i tij. Ky është tekst i hapur deklarativ dhe i qartë për udhëheqësinë e tij dhe për pasimin e tij pas profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*.

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse me ndjekjen e tij ne ndjekim profetin Muhamed. Rruga e tij është rruga profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*. Në një hadith të ardhur nga profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* thuhet: *"Me të vërtetë, Aliu është prej meje dhe unë jam prej tij dhe ai është udhëheqësi i çdo besimtari pas meje." (Musned Ahmed*, 4: 439. *Sunenu't-Tirmidhij*, 5: 632/3712. *Khasaisu'n-Nisaij*, 63: dhe 75. *El-Musennef* i Ibn Ebi Shejbes, 7: 504/58,Daru'l-Fikr, Bejrut, botimi 1. *El-Mu'xhemu'l-Kebijr* i Taberanijut, 18: 128/265. Xhamiu'l-Usul, 8: 652/6493.)

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi*

*familjen e tij!)* ka thënë për atë: *"Për çdo profet ka një zëvendës dhe trashëgimtar dhe Aliu është zëvedësi im dhe trashëgimtari im."* (Biografia e Imam Aliut nga *Tarijkh Ibn Asakir*, 3: 5/1030 dhe 1031. *Er-Rijadu'n-Nadireh*, 3: 138. *Dhekhairu'l-'Ukba*, 71. *Menakibu'l-Khauarizmij*, 42. *El-Firdeus* i Dejlemijut, 3: 336/5009. *El-Menakib* i Ibn Megazilit, 201/238. *Kifajetu't-Talib*, 260.)

Ne e duam imam Aliun *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe ndjekim rrugën e tij, sepse profeti Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)* na ka urdhëruar në ndodhinë e Gadir Khum, kur u kthye nga haxhi I lamtumirës. Kjo është vërtetuar nga metoda të shumta të transmetuesve të besueshëm, që kanë transmetuar nga një numër i madh sahabësh (shokësh). Prej tyre: Ali ibn Ebi Talibi, Abdullah ibn Abbasi, Ebu Said El-Khudriju, El-Bera ibn 'Azibi, Zejd ibn Erkami, Selman Farisiju, Ebu Dherr El-Gifarij, Ammar ibn Jasiri, Mikdad ibnu'l-Esuedi dhe Ebu Hurejreja.

Në Gadijr Khum, profeti Muhamed ka mbajtur një ligjëratë. Në atë ligjëratë thuhet se Profeti, ditën që i ftoi njerëzit nëGadijr Khumka qenë ditë e enjte, më pas i ftoi njerëzit për tek Aliibn Ebi Talibi.

Ndërkohë, mori dorën e tij dhe ngriti atë deri sa njerëzit panë të bardhën e pëllëmbës dhe tha: *"Për atë që kam qenë udhëheqës i tij edhe Aliu është udhëheqësi i tij. O Allah i Plotpushtetshëm, duaje atë që që e do Aliun dhe bëhu armik i atij që armiqëson Aliun. Përkrahe atë që përkrah Aliun dhe poshtërje atë që e poshtëron Aliun."*Pastaj ata të dy nuk u ndanë derisa zbriti ky ajet: **"Sot përsosa për ju fenë tuaj..."** I Dërguari i Allahut tha: *"Allahu është më i Madhi ndaj përsosjes së fesë, plotësimit të begative dhe kënaqësisë së Tij me mesazhin tim dhe udhëheqjen e Aliut."* (Shih *Menakibu'l-Khavarizmij*, 80. *Maktelu'l-Imami'l-Hysejn*po i tiji, 47. *Terxhemetu'l-Imami Alij* i Ibn Asakirit, 2: 75/577-580. *Tarijkhu Bagdad*, 8: 290. *Tarijkhu'l-Ja'kubij*, 2: 43. *Shevahidu't-Tenzijl*, 157/210-215. *El-Menakib* i Ibnu'l-Megazilit, 19. *Tedhkiretu'l-Khauass* i Ibnu'l-Xheuzijit, 29. *Feraidu's-Simtejn*, 1: 315. *Ed-Durru'l-Menthur* i Sujutijut, 2: 259. *El-Itkan* po i Sujutijut, 1: 75.)

E të tjera e të tjera thënie dhe dëshmi që tregojnë qartë pozitën e lartë të imam Aliut *(Paqja qoftë mbi të!)* dhe domosdoshmërinë e ndjekjes së rrugës së tij, pas profetit Muhamed *(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)*, me vepra dhe jo vetëm me fjalë. Është detyrë e çdo besimtari që të njihet me historinë e personaliteteve të larta islame dhe t'ua japin të drejtën dhe hakun atyre ashtu siç e meritojnë dhe secilin ta vendosin në pozitën që e meriton.

Disa lexues do të thonë që këto fjalë i dimë dhe i kemi dëgjuar. Sigurisht që këto thënie dihen dhe janë dëgjuar. Mirëpo sa kuptohen dhe sa zbatohen? A nuk janë thënie të profetit Muhamed? Sigurisht, që po.

Për imam Aliun dhe për gjenialitetin e tij, kanë shkruar dhe janë shprehur shumë dijetarë, filozofë dhe mendimtarë jo muslimanë.

**Shibli Shumejl, i krishterë libanez,** ka thënë: "Imam Ali bin Ebù Tàlibi, i madhi i të mëdhenjve, kopje e vetme. Si kjo figurë s'kishte parë as Lindja, as Perëndimi, nuk ishte parë as në kohët e hershme e as do të shikohet më vonë. Figurë plotësisht origjinale."

**Bulis Selameh, poet i krishterë libanez**, në një poemë të tij kushtuar imam Aliut *(Paqja qoftë mbi të!)* ka thënë:

*O ti qiell dëshmo,*

*o ti tokë prano, poho dhe frikësohu,*

*sepse unë përmenda Aliun*

Paqja qoftë mbi ty o prijësi i besimtarëve!

E lusim Allahun që të jemi në rrugën e Tij dhe të eulijave (të dashurve) të Tij në këtë jetë dhe na bashkoftë me ata në Jetën Tjetër!

**Haxhi Shejkh Vullnet MERJA**

# Parathënie e Alame Sherif Raziut,

## Mbledhësit të ‘*Nehxhul Belaga*’.

Me Emrin e Zotit, Mëshiruesit, të Gjithëmëshirshmit.

Kështu pra, Lavdia është e Zotit, që e bëri mirënjohjen çmim për mirësitë e Tij, mbrojtje nga shpagim’ i Tij, rrugë për në Parajsë të Tij, dhe mjet për shumë-zimin e mirësive dhe ndereve, të dhëna prej Tij; qoftë i bekuar lajmëtari i Tij, Profeti i Mëshirës, pishtari i njerëzimit, i zgjedhuri nga burimet e Madhështisë, nga familja e nderuar qysh në thellësi të kohëve, pemishte e lavdisë që lartësohet përherë, dega e fisnikërimit, ngarkuar me fruta e gjethnajë, si dhe Ehl-i Beiti - feneri që çan terrin me dritën e Tij, mbrojtja e njerëzve, minarja e shndritshme e fesë dhe flamuri i shpalosur i madhështisë; Zoti derdht’ mbi ‘ta gjithë bekimet që u përgjigjen meritave të tyre, në shpërblim të punëve që bënë, e që janë hak i dëlirësisë së fisit të tyre sa kohë do të agojnë mëngjese dhe do të shndrisin yje përmbi këtë dhé.

Në agimet e rinisë sime, ende i ri në moshë, kisha nisur të shkruaja një libër për cilësitë e Imamëve, duke dashur të nxirrja në pah majat e larta të virtyteve dhe të veprave të tyre. Këtë synim të përmbledhjes e bëja të njohur qysh në fillim të librit. Por prej tij munda të përfundoja vetëm pjesën që kishte të bënte me figurën e Prijësit të Besimtarëve[4]. Pjesët që duhej të merreshin me Imamët e mëpastajmë nuk i mbarova dot, për shkak të pengesave të asaj kohe dhe të problemeve të jetës së përditshme. Librin e kisha ndarë në disa kapituj e seksione. Në pjesën e tij të fundit përfshiheshin shprehje të ndryshme, që Imam Aliu i kishte thënë në ligjërimet e tij të shkurtra, si dhe këshilla, fjalë të urta e proverba të tij. Po ende nuk kisha mbërritur në fjalimet e tij të gjata dhe analizat e tij të hollësishme. Tek mahniteshin me shprehjet e tij të hajthme e shumëngjyrëshe, disa miq e vëllezër të mi në besim, që e admironin në mënyrë të veçantë përmbajtjen e këtij seksioni përmbyllës, më shprehën dëshirën që të punoja për një libër, ku të futeshin të gjitha llojet e veprave të Prijësit të Besimtarëve, duke përfshirë dhe punimet e tjera të tij, si ligjëratat, letrat, këshillat, aspektet etike, etj., me bindjen se një libër i tillë do

[4] Imam Aliu, të cilit iu dha ky titull nga Profeti Muhammed në Ghadir Khum, në përfundim të Haxhxhit të Lamtumirës.

mund të mblidhte në një vend të vetëm mrekullitë e çuditë e elokuencës e të retorikës, margaritarët e shkëlqyer të gjuhës Arabe, dhe shprehjet tërë dritë për besimin, gjëra këto, që nuk ishin mbledhur kurrë më parë në ndonjë libër e as ishin gjendur të gjitha bashkë në ndonjë punim tjetër. Imam Aliu ishte burim i elokuencës, gurrë e retorikës. Prej tij dolën në dritë delikatesa të panjohura të shprehjes e të artit të të folurit, prej tij u mësuan principet e ligjshmëritë e tyre. Janë të panumërt folësit dhe oratorët që kanë ecur në gjurmët e tij, si dhe predikuesit elokuentë, që kanë nxjerrë dobi e vlera prej fjalës së tij. Por askush prej tyre nuk ka mundur të bëhet i barabarti me të; në asnjë fushë. Kështu pra, nderi i qenies më i pari e më i shquari i mbeten vetëm atij, sepse vetëm fjalët e tij përndriten nga aureola e dijes Hyjnore e mbartin aromën e fjalës së Profetit të Shenj-të. Kështu pra, e dëgjova kërkesën e tyre, sepse e dija që do të shpinte në një çmim më të lartë e një famë më të madhe, si dhe në shpërblimin me thesare të pafundme. Me këtë përmbledhje më duhej të nxirrja në dritë madhështinë e përparësinë e Imam Aliut në artin e fjalës, që t'ua shtoja cilësive e meritave të tjera, të panumërta të tij, si dhe të dëshmoja qenien e tij në ballë të radhëve më të para të pararojës së saj, duke provuar veçanësinë e tij nga gjithë ata pararendës, të cilëve u citohen herë pas here fjalimet, nëpërmjet ligjëratave të tij si lumenj të vrullshëm, të cilëve vështirë se ua ndal dot kush rrjedhën, e si një thesar me stoli që nuk kanë të krahasuar. E meqë unë e gjurmoj krenarisht prejardhjen time deri në gjak'n e tij, e shijoj në palcë kënaqësinë që më jep citimi i këtyre vargjeve të Ferezdekut[I]:

*Pa eja, Xherír, edhe shih:*
*Këta janë të parët e mi!*
*Në patsh si ata edhe ti,*
*M'i thuaj dhe mua, t'i di!*

Sipas mendimit tim, vepra e Imam Aliut mund të ndahet në tre kategori: Në fillim janë ligjëratat dhe dekretet e tij, pastaj letrat dhe udhëzimet, e, më në fund, fjalët e urta dhe këshillat e tij. Për çdo kategori u zgjodhën kapituj më vete, duke lënë midis faqe boshe, për të futur gjëra që mund të kishin mbetur jashtë e që mund të gjendeshin ca më vonë; sa për fjalimet standarde në përgjigje të pyetjeve të ndryshme a për ndonjë qëllim tjetër, të gjitha rastet, që nuk i shkonin asnjërës nga ndarjet e mia, i kam futur në kategorinë më të afërt, që u përshtatet më mirë. Në përmbledhje hasen edhe fragmente e shprehje që, me mënyrën si janë renditur, japin përshtypjen e rrëmujës e të pështjellimit. Kjo vjen ngaqë unë vetëm sa i kam mbledhur fjalët e hijshme e të shkëlqyera dhe as kam menduar fare si t'i sistemoj e radhit. Ekziston një cilësi e Imam

Aliut[II], ku ai s'ka shok e është krejt i paarritshëm: Po të lexosh me vëmendje e të thellohesh në veprat e tij pa mbajtur parasysh që autori i tyre ishte një njeri në pozicion të lartë, që mund të bënte ligjin e të kontrollonte fatet e njerëzve, qortimet që bën e fjalët që thotë për jetën e përkorë, përkushtimin dhe frikën prej Zotit mund të krijojnë përshtypjen se i takojnë një njeriu që nuk ka interesa të tjera, përveç oshënarisë[5], që nuk njeh punë tjetër, përveç adhurimit, që rri mbyllur brenda mureve të ndonjë shtëpie apo shpelle mali, ku nuk dëgjon tjetër, përveç murmuritjeve të veta, e ku nuk sheh tjetër, përveçse vetveten. Askush nuk do ta besonte, që kjo është fjala e atij që mund të vërsulej në zjarr të betejës me pallën zhveshur për të mposhtur heronj e për t'ua prerë fillin e jetës, e që pastaj kthehej tek ishte me shpatën larë në gjak. E, prapë, ai mbetet më i larti oshënar e më i madhi shenjtor. Ky tipar dallues është një nga ato veçori mahnitëse të Imam Aliut, me të cilat ai mishëronte cilësi që nuk para shkojnë lehtë me njëra tjetrën, duke mbledhur në një person të vetëm madhështi të llojeve të ndryshme. Shpesh ua them këto gjëra edhe vëllezërve të mi në besim, e ata vihen në mejtime për to. Është një temë, për të cilën duhet vrarë vërtet mendja e që ia vlen të diskutohet.

Në disa vende të përmbledhjes hasen edhe përsëritje të fjalëve e shprehjeve; kjo, sepse fjala e Imam Aliut kumtohet në mënyra të ndryshme. Ka ndodhur që ndonjë fjalë e dhënë të jetë gjetur në traditë në një formë të veçantë, kështu që është regjistruar pikërisht në atë formë; më vonë, po ajo fjalë mund të jetë gjetur në një traditë tjetër me ndonjë shtesë të pranueshme apo me stil shprehjeje më tërheqës. Në rastet si këto është pranuar regjistrimi i përsëritur i saj, thjesht për të shmangur humbjen e një fjale të bukur, duke i mbetur kështu besnik qëllimit të përmbledhjes. Ka ndodhur, gjithashtu, që disa fjalime të jenë shfaqur përsëri, pasi janë takuar më parë; kjo, për shkak të largësisë nga njëri rast te tjetri, gjë që, tek e fundit, shpreh pakujdesi dhe shpërfillje. Natyrisht, nuk them dot se e kam mbledhur fjalën e Imam Aliut përfundimisht e nga gjithë anët, as që jashtë përmbledhjes nuk ka mbetur asnjë frazë a shprehje e tij, e çfarëdo lloji qoftë. Madje nuk përjashtohet mundësia që ajo çfarë ka mbetur jashtë saj, të jetë shumë më tepër nga ç'është mbledhur, apo që ajo që njihet dhe përdoret, të jetë shumë më e paktë nga ç'ka mbetur përtej dorës sime. Detyra ime ishte të përpiqesha me gjithë fuqitë e mia, pastaj ka qenë në Dorë të Zotit të ma bënte rrugën më të lehtë e të më shpinte ku doja; u bëftë siç ka dashur Ai!

Pasi e mblodha dhe e shkrova të gjithë materialin, mendova se duhej quajtur '*Nehxhul Belaga*', që do të thotë '*Shtegu i Gojëtarisë*'. Në fakt ky libër

---

[5] Veçimi nga bota dhe njerëzit, për t'iu kushtuar vetëm Zotit.

u hap lexuesve të tij dyert e elokuencës dhe e bën më të lehtë qasjen e tyre drejt saj. Përmes tij, dijetari e studenti do përmbushë nevojat që ka, po ashtu oratorët dhe klerikët, të cilët do gjejnë në të të gjitha aspiratat e tyre. Në këtë libër gjendet shtjellimi i mrekullueshëm e i padëgjuar ndonjëherë i temës së Njëshmërisë e Drejtësisë së Zotit e i Qenies së Tij i lirë nga forma e trupit, shtjellim ky, që do ta shuajë një herë e mirë etjen për të mësuar më shumë lidhur me këtë temë, duke ofruar kurimin e duhur për çdo sëmundje herezie e duke larguar çdo dyshim mbi këtë çështje. Unë i lutem Zotit për mbështetje e i përgjërohem të më ruajë nga shmangia në udhë të gabuar, i kërkoj drejtësi për veprimin tim e lus ndih-mën e Tij. Dhe i kërkoj të më mbrojë nga gabimet e zemrës, përpara se të më mbrojë nga gabimet e gjuhës, si dhe nga gabimi në të folur, përpara gabimit në të vepruar.

Ai është Mbështetja ime, Ai është Kujdestari im.

[I]Ferezdek, emri i vërtetë i të cilit ishte Hemam bin Ghalib, ishte një poet i shquar që vinte nga fisi Beni Darim. Ai bënte sherr shpesh herë me një poet tjetër Arab, të quajtur Xherir bin Atijeh, duke ngacmuar njëri-tjetrin e duke iu mburrur njëri-tjetrit me meritat që kishin. Vargjet që citohen këtu nga Ferezdeku janë një ndër dëshmitë e sherreve të tilla. Ai i drejtohet Xheririt duke dashur t'i thotë: "Stërgjyshët e mi kanë qenë tamam ashtu, si ke dëgjuar edhe ti; tani dil ti e na thuaj, kush kanë qenë të tutë; e nëse midis tyre do ketë ndonjë të ngjashëm me të mitë, thuaje emrin e tij përpara të gjithëve". Me citimin e këtij kupleti e aludimin për të parët e tij, Sejjid Raziu i sfidon të gjithë duke u kërkuar t'i bënin publikë të ngjashmit e tyre me ta, në kishin vërtet të tillë. Pra, edhe pse Ferezdeku i drejtohet vetëm Xheririt, në këtë rast citimi i tij përbën një sfidë universale e të përgjithshme. Tani i sfiduari nuk është më një person i vetëm, sepse gjithkush mund ta shohë veten si të sfiduar. Pikë-risht ky përgjithësim e universalizim bën që ftesa për të 'thënë emrat e të ngjash-mëve të tyre' të mbetet pa përgjigje, njësoj si sfida Kur'anore, 'atëhere, silleni ju të ngjashmin e tij'.

Këtë lidhje e shquarje Sejjid Raziu e vë në dukje në momentin më të përshtatshëm, pasi ka përshkruar më parë madhështinë e personalitetit[6] që e bën aq shumë krenar, duke u marrë sytë lexuesve me shkëlqimin e aureolës së tij dhe duke i detyruar mendjet e tyre të pranojnë fisnikërinë e pozicionit të tij. Pas kësaj, zemrat përulen më lehtë para lartësisë monumentale të njeriut, nga i cili ai rrjedh. Kështu pra, tamam në çastin kur zemrat dhe mendjet bëhen pranuese dhe vihen në pritje, sytë e vetëdijshëm të elokuencës së Sejjid Raziut e kthejnë shikimin drejt vet atij, sikur ai të ishte rreze nga një diell që t'i verbon sytë me dritën e tij gjithëpërfshirëse, apo lastar i një peme gjenealogjike me rrën-jët kredhur thellë nën dhé, ndërkohë që degët i treten lart në qiej. Pas kësaj, kush është ai që do mund të mbetej i ftohtë ndaj kësaj origjine dhe shquarjeje e të mos e pranonte madhështinë e lartësinë e tij[7]?

[6] Të Imam Aliut.

[7] Lidhur me këtë çështje, shiko në këtë libër biografinë e shkurtër të Alame Sherif Raziut në fund të librit.

[II]Historia njeh fare pak njerëz, tek të cilët, përveç një apo dy virtyteve, mund të shfaqen deri në përsosmëri edhe cilësi të tjera të mira, sidomos kur bëhet fjalë për bashkëjetesën e cilësive që e përjashtojnë njëra-tjetrën të shumtën e herëve. Në fakt, nuk ka temperament që të favorizojë zhvillim të barabartë të të gjitha cilësive. Çdo tipar ka një ritmikë karakteristike zhvillimi dhe çdo virtyt kërkon një klimë të caktuar që të lulëzojë. Karakteret njerëzore u përshtaten vetëm cilësive ose virtyteve, me të cilat pajtohen, ndërkohë që, kur ka kundërshti në vend të harmonisë, prirjet natyrore sillen si pengesa dhe nuk e lejojnë zhvillimin e njërës apo të tjetrës cilësi. Për shembull, zemërmirësia dhe bujaria kanë nevojë që njeriu të zotërojë në mënyrë të natyrshme përmasën e mëshirës e të frikës prej Zotit, që t'i dhembë zemra kur shikon varfërinë dhe hallet e të tjerëve e t'i prishet qetësia nga vuajtjet e tyre; ndërkohë që natyra imponuese e shpirtit guximtar e luftarak kërkon që, në vend të mëshirës e të dhembshurisë, të zhvillohet pasioni i vrasjes e i gjakderdhjes, që e nxit njeriun të futet në përleshje në çdo kohë e të jetë i gatshëm të vrasë ose të vritet. Këto dy cilësi ndryshojnë kaq shumë nga njëra tjetra, sa duket krejtësisht e pamundur që tek i njëjti njeri të bashkohet delikatesa e bujarisë me aktet e paepura të trimërisë. Në fakt, është e vështirë të gjesh trimëri te Hatimi[8] e bujarí te Rustemi[9]. Në këtë pikëpamje, personaliteti i Imam Aliut përbën një dëshmi vërtet unike të pajtimit të plotë të të gjitha shfaqjeve të madhështisë e të harmonisë totale të të gjitha aspekteve të përsosmërisë. Nuk ka patur asnjë cilësi të mirë apo përsosmëri, që ai të mos e ketë patur, as veshje madhështie e bukurie, që të mos i shkonte për shtat personalitetit të tij. Tek ai, cilësitë kundërshtuese të bujarisë e trimërisë bashkëjetonin dhe rrinin krah për krah, pa krijuar as problemin më të vogël. Ndonëse në bujari kullonte si reja e tejngarkuar me shi, ai mund të përleshej trimërisht në luftë, duke qëndruar i patundur, si një mal. Bujaria dhe toleranca e natyrshme e tij ishin të një shkalle të atillë, saqë ai shpërndante te të varfrit dhe të vuajturit nga uria pjesën më të madhe të çdo gjëje që fitonte si pagë ditore pas një pune rraskapitëse, megjithëse kjo sjellje e tij e vinte herë-herë vet familien e tij në vështirësi për bukën e gojës; ai nuk lejonte kurrë që ndonjë lypës të largohej zemërthyer prej derës së shtëpisë së tij. Zemërgjerësia e tij arrinte deri atje, sa t'i jepte armikut edhe vetë shpatën e tij[10], mjaft që

[8] Figurë historike, e njohur për bujarinë e tij. Shtëpia e tij kishte 40 porta, për ta bërë më të lehtë pritjen e nevojtarëve.

[9] Hero i mitologjisë perse dhe i veprës së Firdusiut; merret si model trimërie e mizorie.

[10] Është fjala për një ngjarje në betejën e Nehravanit. Në një nga duelet, Imam Aliu e kishte çarmatosur kundërshtarin dhe po ngrinte dorën për t'i dhënë goditjen e fundit, kur vuri re se ai po dridhej. Atëhere e uli dorën ngadalë dhe i tha: "Largohu, or mik. Ti nuk je në gjendje që ta mbrosh vetveten". Ky qëndrim i dha zemër kundërshtarit të tij, që i tha: "Ali! Pse nuk më vret? Kështu do të kesh një armik më pak". Imam Aliu iu përgjegj: "Unë nuk mund të godas një njeri që nuk mundet ta mbrojë veten. Ti po luteshe për jetën tënde, e ajo t'u kursye". Atëhere kundërshtari u trimërua edhe më shumë e i tha: "Më kanë thënë se asnjëherë nuk i kthen me duart bosh ata që të luten. Po të të lutesha të ma jepje mua shpatën tënde, a do ma jepje?" Aliu ia zgjati shpatën. Burri e mori në dorë dhe i tha: "Po tani, Ali, kush do të të mbrojë prej meje? Kush do të të shpëtojë nga goditja vrasëse e saj?" Imam Aliu iu përgjegj: "Zoti, natyrisht. Ai do më mbrojë, në qoftë se e do një gjë të tillë. Ai e ka caktuar vdekjen time të bëhet engjëlli im mbrojtës. Mua nuk mund të më dëmtojë askush, pa më ardhur ora, e nuk mund të më shpëtojë askush, kur ajo të më ketë ardhur". Fisnikëria e këtij mendimi e veprimi e preku armikun. Ai puthi kapistrën e kalit të Aliut e i tha: "Imzot! Ju jeni me të vërtetë një njeri i madh. Jo vetëm mund t'ia falni jetën armikut tuaj në fushën e betejës, por mund t'i dhuroni edhe shpatën tuaj.

ai t'ia kërkonte, duke ia besuar jetën e vet vetëm Zotit dhe forcës së duarve të tij të zhveshura.

Një poezi Urdu thotë:

*Perëndinë kush s'e pranon,*
*Veçse shpatën ka për jetën.*
*E mund hasmin kush beson*
*Edhe po t'ia japë të vetën.*

Trimëria dhe guximi i tij ishin të atilla, saqë as vërshimet e paprera të ushtrive nuk mund ta lëkundnin apo ta bënin të kthehej mbrapsht. Ai nuk ka humbur asnjë nga dyluftimet e tij të panumërta dhe askush nuk mund t'ia dilte mbanë e të mbetej gjallë, pasi ndeshej me të, sado luftëtar me nam që të ishte. Për këtë, Ibn Kutejbe shkruan në *el-Ma'arif*:

Kushdo që është ndeshur me të, ka mbetur i vdekur përdhé.

Natyra e ashpër e krenare e trimave nuk u ofron shumë mundësi prirjeve për të menduar e arsyetuar, pa le më aftësive për të paraparë e gjykuar pasojat; kurse Imam Aliu e zotëronte dhuntinë e logjikës në shkallën më të lartë të saj. Lidhur me cilësitë e tij, Imam Shafi'iu shprehet kështu:

*Dije të pafund shpalos e përdor në jetë,*
*pak gjë ka të tijën, e prapë jep, ç'të ketë,*
*zemr' e tij e paqme thërret si trumbetë*[11] *-*
*kush, pra, mund t'i ketë gjithë këto veti,*
*kaq larg njëra-tjetrës, prap' në harmoni?*
*Zot nuk mund të jetë; si, pra, ësht' njeri?*

Rezultat i arsyetimit e gjykimit të tij të thellë ishte mospranimi i ofertës që i bënë pas vdekjes së Profetit të Shenjtë disa njerëz, të cilët e nxitnin të niste luftë, duke i premtuar të vinin ushtri të tëra nën komandën e tij; në raste të tilla, trimat pa zemër e pa tru nuk e vënë fare mendjen në punë, po hidhen në veprim edhe me cytjen më të vogël. Logjika largpamëse e Aliut llogariti saktë që shpallja e luftës në ato çaste do ta varroste zërin e Islamit nën rrapëllimën e shpatave, përveç faktit që, edhe sikur të arrihej fitorja, do thuhej se e kishte marrë të drejtën e tij me forcën e armëve, gjë që nuk mund të përligjej kurrsesi. Imam Aliu nuk e zhveshi shpatën. Në këtë mënyrë ai i doli Islamit në mbrojtje dhe, në të njëjtën kohë, ruajti të drejtën e tij nga njolla e gjakderdhjes.

Kur ndër vena zien gjak trimi dhe flakët e zemërimit e të dufit përvëlojnë kraharorin, është tepër e vështirë të mbahen nën kontroll pasionet e hakmarrjes dhe të ketë sjellje mëshiruese duke dhënë ndjesë apo lënë pa ndëshkuar, aq më tepër kur zotërohet autoriteti e pushteti për të përligjur

A mundem të kem nderin të jem këtej e tutje truproja juaj dhe të luftoj për ju?" Imam Aliu iu përgjegj: "Dëgjo or mik, lufto për të vërtetën dhe drejtësinë, jo për njerëzit".

[11] Mund të japë edhe kushtrime lufte e të bëjë thirrje për betejë.

reagime të ashpra. Por shpata e vetëtimtë e Aliut shndërrohej në kosë vdekjeje vetëm pasi t'u kishte dhënë edhe një mundësi tjetër për të jetuar armiqve të tij, sado të egër që të ishin. Të gjithë e dinë faljen e përgjithshme, që shpalli Imam Aliu në përfundim të Betejës së Devesë. Sipas saj, nuk do t'u bëhej asnjë e keqe gjithë atyre që largoheshin nga fusha e betejës ose që pranonin mbrojtje prej tij; në këtë mënyrë, ai la të iknin pa u ndëshkuar armiq të betuar të tij, si Merwan bin Hakami dhe Abdullah bin Zubeiri. Edhe mënyra si e trajtoi Umm ul-Mu'minin-en[12] ishte shfaqje e pashoqe e fisnikërisë dhe karakterit të tij të lartë. Pavarësisht nga armiqësia e rebelimi i saj i hapur, ai nisi një shpurë me gra në veshje burri për ta përcjellur deri në Medinë.

Shpesh herë njeriu i mashtron të tjerët, madje dhe vetveten, duke u dhënë ligësive të tij personale një veshje qëndrimesh parimore. Si rezultat, krijohet një gjendje kaq e ndërlikuar, saqë është e vështirë të shquhet kufiri midis motivit që e përligj objektivisht veprimin, dhe hakmarrjes personale. Kjo bën që çdo njeri ta ngatërrojë fare lehtë njërin motiv me tjetrin, duke u shfajësuar se ka respektuar Vullnetin e Zotit, ndërkohë që, në fakt, ka kënaqur, nën këtë maskë, pasionin e tij për hakmarrje. Por sytë e mprehtë të Imam Aliut nuk u gënjyen kurrë e ai nuk e lakmoi kurrë lehtësimin e shfajësimin nëpërmjet futjes së vetvetes në lëkurën e një të mashtruari. Tregohet[13] se në një betejë, pasi Imam Aliu e kishte shtrirë një kundërshtar përdhe, i ishte ulur mbi gjoks, e ky e kishte pështyrë në fytyrë. Si burrë e luftëtar i rreptë që ishte, Aliun duhej ta kishte përpirë tërbimi atë çast e dora duhej t'i ishte lëshuar rrufeshëm mbi të; por, në vend që ta humbiste mendjen, ai u ngrit nga gjoksi i kundërshtarit, që impulsi i shpagimit për krenarinë e fyer të mos ia përdhoste veprimin që përgatitej të bënte, dhe priti sa e rimori veten plotësisht nën kontroll; dhe vetëm pas kësaj e vrau.

Nuk ka asgjë të përbashkët midis luftimit e përleshjes dhe një heremiti apo dikujt që e ka frikë Zotin: Në njërin rast shpaloset trimëria dhe guximi, kurse në tjetrin lutja dhe nënshtrimi. Megjithatë, që të dyja këto aspekte shfaqeshin tek Imam Aliu si një unitet i pashembullt: Duart e tij mund të bashkoheshin në devocion të pakrahasueshëm, e po ato duar mund të buronin energji të pashoqe në fushë të betejës; prandaj dhe te ai ndodhte shpesh që çtendosja e vetmisë së lutjes të ecte krah për krah me inkursionet e zakonshme në kaosin e luftës. Nuk ka qenie njerëzore që të mos mrekullohet e nemitet nga skena e Natës së Haririt[14], kur, duke mbyllur sytë për ta harruar fare ndeshjen e për-gjakshme, që tërbohej përreth tij, Imam Aliu shpalosi përdhé sixhaden e tij të lutjeve e iu kushtua tërësisht faljes, me mendjen e zemrën në paqe të plotë, ndërkohë që shigjetat shqyenin ajrin me tërsëllimë, herë mbi kokën e tij e herë majtas e djathtas tij. Por ai ishte harruar në adhurimin e Zotit, pa patur as frikë e as droje. Pasi mbaroi, e hodhi dorën përsëri mbi shpatë. Beteja e egër, që ndodhi më pas, nuk ka të dytë në histori. Nga të gjitha anët ishte një pështjellim i madh e një lëvizje kaotike, për t'u larguar kush e kush më parë prej tij. As zërat nuk shquheshin më dot se të kujt ishin. Vetëm herë pas here ngrihej në qiell e dridhëronte mbarë fushën e luftës e thirrura e tij e zakonshme '*Allahu Ekber*'. Të gjithë e dinin

[12] Aishea, njëra nga gratë e Profetit të Shenjtë.

[13] Në '*Mathnawi*' të Mawlana Rumiut.

[14] Është fjala për një nga betejat më të përgjakshme, që ka ndodhur gjatë një nate përleshjesh në luftën e Siffinit.

që çdonjëra nga këto thirrje do të thoshte një armik më pak. Ata që i numëruan këto *Tekbir*e[15], regjistruan pesëqind e njëzet e tre të tilla.

Si rregull, prirjet për studimin dhe njohjen e Zotit nuk shkojnë fare me ushtrimin e luftës. Por Imam Aliu i adhuronte ngjarjet mësimdhënëse e diturore po aq sa fushatat luftarake. Ishte ai që i mbolli fushat e Islamit me farën e dijes dhe i ujiti me gurrat e së vërtetës, ashtu siç derdhi mbi to lumenj gjaku të armiqve që vrau nëpër beteja.

Ndodh shpesh herë që prirja për dituri të shoqërohet me dobësimin e veprimit, në mos shkaktoftë paralizën e plotë të tij. Por Imam Aliu shkelte me të njëjtën siguri nëpër shtigjet e dijes dhe të veprimit, siç e tregojnë edhe vargjet e Imam Shafi'iut, që u cituan më lart.

Shembujt e pajtimit mes fjalëve e veprave janë mjaft të rrallë, por Imam Aliu u printe gjithmonë me veprim fjalëve të tij, siç e thotë edhe vetë ai:

> O njerëz, unë nuk ju ftoj për ndonjë veprim, pa u hedhur në të përpara jush; dhe nuk ju ndaloj që të bëni diçka, pa ia ndaluar vetes përpara jush.

Kur flasim për heremitë e besimtarë të mirëfilltë, shohim me sytë e mendjes fytyra të vrenjtura, e kjo për faktin se devocioni shoqërohet zakonisht me gjendje të përvuajtura shpirtërore, të cilave u shkojnë këto lloj pamjesh. Tek këta njerëz do mund të shikohej si gjest i padenjë qoftë edhe vetëm hija e buzëqeshjes. Kurse pamja e Imam Aliut rrezatonte përherë natyrën e tij të gjallë, pavarësisht nga devocioni i tij i pakrahasueshëm dhe vetmohimi i tij i skajshëm. Edhe librat e tij shpërndajnë të njëjtën dritë të brendëshme, që i ndriçonte fytyrën, ku i endej përherë një buzëqeshje shakatare. Asnjëherë s'u viza-tuan dot të plota rrudha në ballin e tij, siç ndodh rëndom me oshënarët e rrëgjuar. Kjo natyrë e tij ishte aq e zakonshme, sa njerëzit që s'mundeshin dot t'i gjenin ndonjë të metë, quanin të tillë harenë e përhershme të gjendjes së tij shpirtërore. Sipas tyre, vlera e një shenjtori matet me hidhësirën e karakterit dhe vranësirën e fytyrës.

E vërteta është që njerëzit zemërngrohtë e me temperament të gëzuar nuk e kanë të lehtë që të ushtrojnë autoritet mbi të tjerët; por fytyra e qeshur e Imam Aliut kishte aq shumë dinjitet dhe frymëzonte aq shumë respekt e drojë, sa askush s'i qëndronte dot shikimit të tij. Një herë Mu'avia ishte shprehur me qesëndi: "Zoti e bekoftë Aliun. Ishte vërtet njeri shend e verë!" Por Kajs bin Sa'adi ia kishte kthyer: "Për Atë Zot, pavarësisht gjendjes shpirtërore të hareshme dhe fytyrës së tij të qeshur, ai ngjallte më shumë nderim e frikë se një luan i uritur; dhe ky nderim e kjo frikë ndaj tij buronte nga përkushtimi i tij fetar, ndryshe nga nderimi që të dëshmojnë sirianët e tu servilë".

Aty ku ka rregulla dhe pushtet, ka edhe turma shërbëtorësh e punëtorësh si dhe shkallë fisnikërie e madhështie, plot sajesa e salltanete; kurse qeverisja e Imam Aliut ka qenë modeli i thjeshtë-

---

[15] E thirrura (slogani) '*Allahu Ekber*' (Zoti është i Madh).

sisë më të lartë. Njerëzit shihnin tek ai një turban[16] të leckosur, në vend të kurorës mbretërore, një mantel të arnuar, në vend të mantelit mbretëror, dhe dyshemé dheu të zhve-shur, në vend të qilimit e fronit mbretëror. Imam Aliu nuk e ka dashur kurrë madhështinë dhe pompozitetin, dhe as ka lejuar ekzibicione[17] madhështie. Një herë shkonte kaluar, kur Harb bin Shurhabili iu bashkua e nisi të ecte përkrah tij më këmbë, duke u rrekur të bisedonte me të për diçka. Por Imam Aliu i tha: "Largohu. Njeriu që ndjek më këmbë sundimtarin hipur mbi kalë i bën atij një shërbim të keq, ndërkohë që i fyen besimtarët thellë në shpirt".

Imam Aliu ishte një personalitet i shumanshëm, tek i cili rrinin tok lloj-lloj cilësishë kundër-shtuese, pa përjashtuar apo dobësuar njëra-tjetrën. Me shkëlqimin e tyre të plotë, ai mishëronte në një njeri të vetëm të gjitha vetitë më të mira, sikur të ishte bashkim i disa njerëzve, secili prej të cilëve mund të ishte trupëzimi më mahnitës i një virtyti të caktuar në formën e tij më të përsosur e më autentike.

Mendja dhe sytë e njeriut nuk mund të mos gurosen e shtangen nga habia, tek shohin në një njeri të vetëm gjithë këto mishërime.

Një poezi persiane thotë:

*Të shtrenjtin tim plot nur e hir e magjiplotë*
*e gjerb, e ha me sy, po neps'n s'e shuaj dot ...*
*hiret e tij pa fund, oh! ç'm'i zhuritën sytë,*
*ndër 'to nuk ka asnjë, ta ketë dikush i dytë ...*

16 Çallma që mbajnë në kokë klerikët islamë. Sejjidët (pasardhësit e Familjes së Profetit në linjën e Imamëve) mbajnë turban të zi, kurse klerikët e tjerë mbajnë turban të bardhë.

17 Shfaqje ose tregim demonstrativ i diçkaje, sjellje ekstravagante, e bërë me qëllimin për t'u rënë në sy të tjerëve.

**Thirri në rrugën e Zotit tënd - me urtësi e këshillë - dhe gjyko me ta si të jetë më e mira. Mbaj parasysh! Zoti yt i njeh mirë ata që dalin nga udha e Tij dhe i di mirë ata që i përmbahen rrugës së drejtë.**

(Kur'ani, 16:125).

# Kulme të Fjalës

## Thënie të Zgjedhura
## të Imam Aliut

### PËRZGJEDHJE E THËNIEVE DHE FJALËVE TË URTA TË

### Prijësit të Besimtarëve

### DUKE PËRFSHIRË PËRGJIGJE NDAJ PYETJEVE QË I JANË DREJTUAR SI DHE PREDIKIME TË SHKURTRA, TË THËNA PËR QËLLIME TË NDRYSHME

1. Në kohë trazirash, sillu si deveja ende e parritur[I], që nuk i ka ende gjinjtë për t'i mjelur, as shpinën të fortë, për t'ia hipur.

---

[I]'*Labun*' do të thotë 'deve qumështdhënëse', kurse '*Ibn-ul-Labun*' është pjella e saj dyvjeçare. Në këtë moshë deveja e re nuk ka ende shpinë për t'i hipur, as gjinj për ta mjelur. Quhet '*Ibn-ul-Labun*' sepse, pas kësaj periudhe dyvjeçare, nëna e saj lind përsëri dhe nis të japë qumësht përsëri.

Sipas kësaj thënieje, gjatë trazirave civile njeriu duhet të ruajë asnjanësinë dhe të sillet në mënyrë të atillë, që të mos shikohet si kërcënim për të tjerët e të mos dyshohet se mund të marrë anën e njërës apo tjetrës palë. Kjo, sepse vetëm duke ndenjur mënjanë trazirave të tilla mund të mos biesh pré e provokimeve. Por kur ato janë shprehje e përplasjes midis së drejtës dhe së padrejtës, qëndrimi larg tyre është i palejueshëm. Në këtë rast nuk kemi më të bëjmë me luftë civile, prandaj është detyrim ngritja në përkrahje të së drejtës për të luftuar të padrejtën. Për shembull, në betejat e Xhemelit e të Siffinit duhej luftuar përkrah Imam Aliut, që ishte në anën e së drejtës, kundër Mu'avies, që mishëronte të padrejtën.

2. Kush e bën zakon lakminë, ia mpak vlerat vetes; kush qahet se vuan, jep shkak të përbuzet; kush e lë gjuhën të livadhisë[18], ndot shpirtin me të.

3. Kopracia është turp; frika është cen; skamja ia shfuqizon argumentet njeriut inteligjent; i mjeri është i huaj në vend të vet.

4. Paaftësia është dështim, durimi - trimëri, përkorja - pasuri, vetëpërmbajtja - mburojë[19] dhe përkushtimi[20] - shoku më besnik.

5. Dija është kamja e panjollë, logjika - pasqyra që s'shtrembëron dhe mirësjellja - veshje që nuk vjetrohet kurrë.

6. Zemra e të urtit është fortesa e të fshehtave të tij; çiltërsia është çimentua e miqësisë; kontrolli i vetvetes është varr për çdo të metë.

***Tregohet se Imam Aliu ka bërë këtë koment në shpjegim të kuptimit të kësaj thënieje:***

Harmonia t'i mbulon mangësitë, kurse dashuria për vetveten të shton kundërshtarët[I].

[I]Në këtë shprehje të fundit, Imam Aliu vë në dukje pasojat e rezultatet e vetadmirimit, dhe pikërisht faktin që ai ushqen te njeriu ndjenja urrejtjeje e përçmimi për të tjerët. Kush vë në dukje vend e pa vend vlerat e veta për të tërhequr vëmendjen e të tjerëve, nuk gëzon kurrë respekt, sepse njerëzit nisin ta përbuzin për maninë e kërkimit me çdo kusht të vetëshquarjes. Kjo i bën ata që t'ia mohojnë dhe vlerat që ka, jo më ta shohin siç sheh ai vetveten.

7. Lëmosha dhe mëshira janë kurat më të mira[21]; në amshim njerin' e pret, ç'ka bërë në këtë jetë[I].

[I]Kjo thënie përbëhet nga dy pjesë.

E para flet për lëmoshën dhe mëshirën, që Imam Aliu i karakterizon si kura të efektshme. Në fakt, kur njeriu ndihmon të varfrit dhe të mjerët përmes tyre, ata i luten Zotit nga thellësitë e zemrës për shëndetin dhe shpëtimin e tij. Lutjet dëgjohen pikërisht në këto

[18] Të mos jetë nën kontrollin e arsyes dhe të mendjes.

[19] Kundër mëkatit.

[20] Ndaj Zotit.

[21] Për sëmundjet dhe fatkeqësitë.

raste më shumë, prandaj dhe sjellin shërim. Këtu e ka bazën thënia e mirënjohur e Profetit të Shenjtë, 'kuroje sëmundjen përmes lëmoshës'.

Pjesa e dytë flet për faktin që njeriu nuk mund t'i perceptojë dot qartë në rrugë shqisore veprat e mira e të këqija, që ka bërë në këtë botë, për shkak të tisit mjegullues të materies; por Ditën e Gjykimit do të rrëzohen të gjitha perdet lëndore e para syve të tij do shfaqen të gjitha gjërat që ai ka bërë me një qartësi që nuk i lë asnjë shteg për mohim. Lidhur me këtë, Zoti thotë:

**"Atë Ditë njerëzit do dalin nga varret turma-turma e do t'u tregohen punët që bënë. Kush ka bërë një të mirë sa një grimcë pluhur, do ta shohë vetë me sytë e tij; e kush ka bërë një të ligë sa një grimcë pluhur, do ta shohë, dhe ai, me sytë e tij."**

(Kur'ani, 99:6/8).

8. Ç'qenie e mahnitshme është njeriu! Sheh me anë të një mase dhjamore, flet përmes një cope mishi, dëgjon nëpër një kockë, dhe merr frymë nga një brimë.

9. Kur të miklon kjo botë[22], të jep edhe të mirat e tjetrit, e kur të kthen shpinën, të merr dhe të tuat.[I]

---

[I] Kur ylli i dikujt është në ngjitje, e ardhmja e tij është premtuese, bota e mbulon me favore dhe njerëzit ia përmendin bëmat të shumëfishuara e përforcuara edhe me gjëra që nuk kanë qenë të tijat; por, sapo t'i ketë humbur favoret e kësaj bote e mbi të të kenë pllakosur retë e mjerimit e të vuajtjes, asnjë virtyt i tij s'u hyn më në sy, madje as emrin nuk ia durojnë, kur ia përmendin.

*Atë që bota e plagos, njeriu e shkelmon,*
*po urë e hark i bëhet, kujt bota ledhaton!*

10. Sillu me njerëzit në mënyrë të atillë që të të vajtojnë, kur të vdesësh, e t'i marrë malli, sa kohë të jesh gjallë[I].

---

[I] Atij që sillet me të tjerët me respekt e ngrohtësi, i zgjatet përherë dora e bashkëpunimit; ai nderohet e respektohet dhe për të derdhen lotë, kur ndahet nga kjo botë. Prandaj njeriu duhet të jetojë në mënyrë të tillë, që askush të mos ankohet ndaj tij a të pësojë dëme e shqetësime prej tij. Në këtë mënyrë, të tjerët do të përmallen për të, sa të jetë gjallë, e do ta kujtojnë me fjalë të mira, si të ketë vdekur.

---

[22] Duke të ofruar favoret e saj.

Një poezi persiane thotë kështu:

*O Urfi:*
*Gjatë të gjithë jetës sonë duhet të ndajmë veç dashuri,*
*që gjithë ata që Zot besojnë të na vajtojnë të pikëlluar,*
*kur t'i largohemi kësaj bote për t'i shkuar pranë Atij,*
*e të na lajnë me ujë të sjellë që prej Qabesë së bekuar,*
*po dhe qafirët, që nuk besojnë as në Islam as Perëndi,*
*të pikëlluar të na qajnë kur të na çojnë për të kremuar*[23].

## 11. Fale kundërshtarin, kur ke pushtet mbi të, në mirënjohje ndaj Zotit që ta dha atë pushtet.[I]

[I]Rasti më i vlerësuar për ndjesë e falje është kur e ke mundësinë dhe pushtetin që të nevojitet për hakmarrje. Sepse, kur nuk e ke as njërën dhe as tjetrin, falja është thjesht një shenjë e pafuqisë dhe për të nuk të njihet asnjë meritë. Sidoqoftë, praktikimi i faljes pavarësisht pushtetit e mundësisë për t'u hakmarrë, dëshmon, në thelb, fisnikëri të njeriut dhe shpreh mirënjohjen e tij ndaj Zotit, i Cili e bëri të pushtetshëm e ia dha atë mundësi. Kjo mirënjohje nënkupton përulësinë dhe drojen e njeriut përpara Krijuesit, cilësi, këto, që ngjallin në zemër ndjenjat fisnike të mëshirës e mirësisë, që pastaj e nxitin për t'i përdorur fuqitë e aftësitë për falje dhe vetëpërmbajtje, e jo për të kënaqur pasionet e hakmarrjes. Për pasojë, flakët e hakërryera të tërbimit e të inatit fashiten dalëngadalë, derisa etja për shpagim të reshtë për fare.

## 12. Më i pazoti nga të gjithë është kush s'bën dot miq në jetë. Por, kush i humb[I] miqtë që ka bërë, është edhe më i pazotë.

[I]Nuk është vështirë t'i joshësh të tjerët me sjellje të mira e të këndshme e të bëhesh mik i tyre me fjalë të ëmbla. Për këtë nuk nevojiten përpjekje fizike, as ta vrasësh trurin shumë; po, është edhe më lehtë akoma që, pasi e ke bërë mik dikë, t'i ruash marrëdhëniet e mira e miqësinë me të. Sepse, të zësh miqësi e kërkon një përpjekje, kurse ta ruash miqësinë nuk do shumë mundim. Pra, është fare e qartë, që nuk ka më të pazotë se ai që nuk e ruan dot diçka që mund të ruhet fare thjesht, qoftë dhe duke shmangur një rrudhje të pamatur të buzëve apo ballit.

Prandaj njeriu duhet t'i takojë të tjerët me mirësjellje dhe gëzim, në mënyrë që njerëzve t'u pëlqejë të shoqërohen me të e t'i zgjatin dorën e miqësisë.

[23] Të djegin kufomën, sipas traditave pagane ose jo-islame.

13. Kush s'e pranon të mirën ngaqë është e vogël, s'e njeh mirënjohjen.

14. I larguari nga i afërmi i afrohet të largëtit.

15. Madje është e kotë që t'i qortosh këta nxitës trazirash![I]

[I]Imam Aliu është shprehur me këto fjalë kur e njoftuan se Sa'd ibn Ebi Wekkasi, Muhammed bin Muslime dhe Abdullah bin Umeri nuk kishin pranuar të rreshtoheshin përkrah tij në luftë kundër rebelëve të Xhemelit. Këta ia shpërfillën ftesën Imam Aliut me aq paturpësi dhe e kundërshtuan me aq këmbëngulje, sa çdo qortim a vërejtje tjetër ndaj tyre ishte krejt e kotë.

16. Çdo gjë i shtrohet fatit; aq sa shpesh vdekja të zë duke i ikur.

17. *Kur i kërkuan të shpjegonte porosinë e Profetit, 'lyeni flokët për të mos e treguar moshën tuaj të shkuar e për t'u dukur ndryshe nga hebrenjtë', Imam Aliu tha:*

Profeti porosiste kështu, kur fenë e kishte përqafuar veç një grusht muslimanësh; tani që ajo po përhapet dhe i ka themelet të forta, ata mund të bëjnë si të duan.[I]

[I]Në fillimet e Islamit, muslimanët kanë qenë shumë të paktë në numër. Për të ruajtur entitetin kolektiv të tyre, ata duhej të dalloheshin nga hebrenjtë, prandaj Profeti i urdhëroi t'i lyenin flokët me bojë, gjë që nuk praktikohej te hebrenjtë. Nga ana tjetër, kjo synonte të fshihte pafuqinë dhe pleqërinë[24] e muslimanëve të moshuar në ndeshjet me armikun.

18. *Lidhur me ata që nuk u rreshtuan përkrah tij, Imam Aliu ka thënë:*

Të padrejtën s'e përkrahën, por të drejtën e braktisën![I]

[I]Kjo thënie u drejtohet atyre që hiqeshin sikur ishin të paanshëm, si Abdullah bin Umeri, Sa'd bin Ebi Wekkasi, Ebu Musa el-Ashariu, Ahnaf bin Kejsi, Enes bin Maliku, etj. Në fakt, ata nuk e përkrahën haptazi të padrejtën; po mospërkrahja e së drejtës është përkrahje e së padrejtës, në fund të fundit. Për pasojë, të gjithë ata duhen parë si kundërshtarë të së drejtës.

19. Kush kalëron me frerët lëshuar[25], do ndeshet dikur në vdekje dhe

[24] Që pamja e tyre të mos i udhëzonte e trimëronte armiqtë.

[25] Pas ambicjeve e pasioneve.

rrënim.

20. Faluani të metat të mirëve, sepse dhe Zoti vet i fal, kur bien në gabim.

21. Zhgënjimi pason frikën si dështimi drojën. Rasti i mirë tretet si retë e beharit, prandaj kapeni e mos e lini t'ju ikë kot.[I]

---

[I]Sado negativisht e me përbuzje të gjykohet diçka, është budallallëk të druhesh prej saj, po qe se nuk është qartësisht e keqe. Ky qëndrim të largon shpesh herë nga gjëra që janë burim suksesi e arritjesh si për këtë botë, edhe për tjetrën. Për shembull, në qoftë se dikush ka frikë se të tjerët do ta quajnë të paditur e, për pasojë, tregohet i drojtur e nuk e kërkon një shkrim të rëndësishëm, të domosdoshëm për të, droja e tij e pa vend bëhet shkak që e privon nga dija që ai dëshiron. Prandaj, asnjë njeri i logjikshëm s'duhet të jetë tepër i rezervuar gjatë hetimit të gjërave. Tregojnë, për shembull, për një burrë plak, që vazhdonte të mësonte, pavarësisht moshës së tij të shtyrë. E pyetën, në i vinte turp që po mësonte në atë moshë, dhe ai u përgjegj: "Mua s'më vjen turp që në këtë moshë jam ende i paditur; pse, duhet të kem tani që po mësoj, megjithëse plak?"

Sigurisht, të kesh turp për gjëra vërtet të këqija e djallëzore, kjo është në thelbin e sjelljes fisnike e të njerëzishme. Të tilla janë, për shembull, të gjitha veprimet, që feja, etika dhe arsyeja njerëzore i shikon si moralisht të këqija. Në këtë pikëpamje, lloji i parë i drojes është i dëmshëm, kurse i dyti i dobishëm. Lidhur me këtë, Profeti thotë:

> *"Droja është e dy llojeve: Droje e inteligjencës dhe droje e budallallëkut. Droja e inte-ligjencës është dije, kurse droja e budallallëkut është padije."*

22. Ne kemi një të drejtë. Po të na e japin, mirë; ndryshe do hipim mbi vithe të devesë, edhe pse udha nëpër natë mund të jetë e gjatë.

> <u>Shënim i Sejjid Raziut:</u> Kjo është një thënie shumë e hollë dhe shprehëse. Në fakt, mosdhënia e një të drejte të ligjshme është poshtërim. Këtë kuptim e jep fakti që vetëm skllevërit, të dënuarit dhe njerëzit e tjerë të këtij lloji viheshin të udhëtonin mbi vithe të devesë.[I]

---

[I]Sipas interpretimit të Sejjid Raziut, Imam Aliu do të thotë: Do ishte gjë e mirë të na njihej e drejta që kemi si Imamë, ndaj të cilëve është e detyrueshme të bindesh, se kështu na jepet mundësia për të drejtuar punët e kësaj bote; e nëse nuk na njihet, do na duhet të përballojmë lloj-lloj vështirësishë e poshtërimesh dhe ta durojmë këtë poshtërsi e jetë të turpshme për një kohë të gjatë.

Ka komentues të tjerë që kanë një mendim disi më të ndryshëm, dhe pikërisht: Në qoftë se pozicioni ynë (si Imamë) nuk përfillet e merret parasysh, por përparësia u njihet të tjerëve, ne do ta përmbajmë veten e do ta durojmë e pranojmë këtë gjendje duke ndenjur në hije. Kjo nuancë përftohet nga udhëtimi mbi vithe të devesë - vendi ku zakonisht vihen personat e dorës së fundit, sepse njerëzit e rëndësishëm udhëtojnë mbi shpinën e saj.

Por ka edhe të tjerë që e interpretojnë këtë shprehje në një tjetër mënyrë: Nëse na jepet e drejta që na takon, ne do ta pranojmë; e nëse nuk na jepet, nuk do sillemi si ai ngarësi i devesë që ia lë në dorë kapistrën e saj një tjetri, i cili e shpie pastaj ku t'i mbushet mendja; (në këtë rast) ne do t'i përmbahemi të drejtës sonë, pa u përgjunjur përpara atyre që e uzurpuan, edhe pse mund të na duhet kohë e gjatë për ta rifituar.

23. Kush meritoi vend të ulët për punët e tij, nuk mund të prijë vetëm për shkak të prejardhjes së tij.

24. Zbutja e helmit të të helmuarit dhe lehtësimi i fatit të fatkeqit falin mëkate të mëdha.

25. O bir i Ademit: Bëj kujdes kur shikon që Zoti i Madhëruar t'i vijon të mirat, edhe pse ti prapë nuk i bindesh.[1]

---

[1]Nëse njeriu vazhdon t'i gëzojë të mirat e Zotit, megjithëse mëkaton, gënjen veten në mendoftë se Zoti është i kënaqur prej tij, apo se kjo është dëshmi e kënaqësisë së Tij. Në fakt, ai e mat pëlqimin hyjnor me rritjen e favoreve, dhe mospëlqimin hyjnor me prerjen e tyre, sepse Zoti thotë:

> **"Dhe kur Zoti juaj shpalli: "Në qoftë se do të jeni mirënjohës, patjetër që do shtohen mirësitë e Mia për ju, e nëse do të jeni mosmirënjohës, ndëshkimi Im do jetë i ashpër".**

(Kur'ani, 14:7).

Sidoqoftë, dhurimi i vazhdueshëm i favoreve, pavarësisht shkujdesjes e mosmirënjohjes, nuk mund të jetë shprehje e miratimit hyjnor; madje ai s'mund të jetë as mjet për ta vënë njeriun në dilemë, nëse çdo bollëk favoresh duhet parë si shenjë e këtij miratimi. Njeriu e di mirë kur është në mëkat e mosbindje, sepse është vetë ai që pranon të zhytet në mëkat dhe ves, me vetëdije të plotë për atë që bën; prandaj, nuk përligjet dot me alibinë e keqkuptimit, duke e menduar e interpretuar atë bollëk si pëlqim e miratim të Zotit, apo si një lëshim të thjeshtë nga ana e Tij. Është më e udhës që njeriu ta kuptojë bollëkun si një lloj prove e përgjumjeje, në mënyrë që të

kapet në befasi, pikërisht kur të kenë arritur kulmin mëkatimi e arroganca e tij. E, nëse ndodh kështu, ai do të kujtohet se nuk është i largët çasti, kur Zoti do t'ia heqë favoret e do ta ndëshkojë me mjerim dhe rrënim.

26. E fshehta e zemrës shfaqet në gjuhë e faqe.[I]

---

[I]Gjërat që përpiqemi t'i fshehim nga të tjerët, në mos një herë, do dalin herë tjetër nga vetë gjuha jonë, prandaj janë të kota përpjekjet për t'i fshehur. Njeriu largpamës e di mirë që disa gjëra duhen mbajtur fshehur, por vjen një kohë që ai harrohet pas çështjeve më aktuale dhe nuk e ka mendjen fare tek ato. Pikërisht atëhere gjuha artikulon në fjalë, në mënyrë të pavullnetshme, të fshehtat e saj. Më pas njeriu mund ta mbledhë veten, por tashmë nuk mund të zhbëhet ç'është bërë, ashtu si nuk mund të rikthehet në hark shigjeta e lëshuar prej tij. Por, edhe po të mos ndodhë kështu e mendja të jetë e kujdesshme deri në fund, fakti që zemra mban një të fshehtë zbulohet lehtë, sepse është vetë shprehja e fytyrës ajo që tradhton ndjenjat dhe emocionet e zemrës; dhe atëkohë fytyra skuqet, duke zbuluar hapur ndjenjën e turpit, ose zverdhet, në rast se është frika që zotëron.

27. Me të kuptuar një sëmundje në trup, bridh më këmbë sa më shumë që të mundesh.[I]

---

[I]Asnjë sëmundjeje nuk i duhet vënë veshi shumë[26] në fazat e para të saj, sepse kjo do ta ndikonte për keq gjendjen shpirtërore dhe do ta rëndonte sëmundjen. Në fakt, qenia optimist, lëvizja dhe veprimtaria e vazhdueshme e dëbojnë sëmundjen, pengojnë rënien e rezistencës dhe rritin forcën psiqike; nga ana tjetër, forca psiqike mund t'i frenojë vetë sëmundjet e lehta, sepse s'e lë imagjinatën t'i dorëzohet panikut e ta braktisë rezistencën.

28. Përkorja më e mirë është fshehja e saj[27].

29. Kur ikën nga kjo botë e vdekja është në afrim, mos prit të të vonohet në takim[28].

30. Kini mendjen! Kini mendjen! Për Atë Zot, Ai jua ka mbuluar mëkatet aq shumë, sa duket sikur jua ka falur!

---

[26] Në pikëpamje psikologjike.

[27] Shprehja më e mirë e përkorjes është të mos përdoret për ekzibicion dhe shfaqje.

[28] Pra, nuk ka arsye të nervozohesh, pse po afrohet vdekja, apo të shpresosh se ajo do vonohet.

# BESIMI, MUNGESA E BESIMIT, DYSHIMI DHE MBËSHTETJET E TYRE

31. *Një herë i kërkuan Imam Aliut të fliste për fenë. Ai tha:*

Feja qëndron mbi katër shtylla, që janë qëndrimi, besimi, drejtësia dhe xhihadi.

Vetë qëndrimi ka katër aspekte: Etjen, frikën, përkorjen dhe pritjen. Në fakt, kush ka etje për Parajsën, i neverit pasionet; kush ka frikë nga Skëterra, nuk u afrohet gjërave të ndaluara; kush është i përkorët me botën, nuk i merr me frikë vështirësitë e saj; dhe kush është në pritje të vdekjes, nxiton në bërjen e punëve të mira.

Edhe besimi ka katër aspekte: Vëzhgimi i kujdesshëm[29], arsyetimi logjik, nxënia mësim nga gjërat mësimdhënëse, dhe ndjekja e shembujve të mirë tek paraardhësit. Pra: atij që vëzhgon me kujdes[30], do t'i shfaqen dije të thella[31]; kushdo që fiton dije të thella, vlerëson përvojat mësimdhënëse; dhe kushdo që vlerëson përvojat mësimdhënëse, përvetëson traditat më të mira të paraardhësve.

Drejtësia ka katër pamje, gjithashtu: Analiza e hollësishme, njohja e thellësishme, paanësia në gjykim dhe saktësia në vendim-marrje. Si pasojë, ai që analizon një çështje në mënyrë të hollësishme, i futet studimit të saj në detaje, gjë që i siguron një njohje të thellë të saj; po, nëse ke njohje të thellë dhe gjykon me paanësi e ndershmëri, del në përfundime të qarta, të cilat bëjnë të mundur marrjen e vendimeve të sakta.

Edhe xhihadi ka katër pamje: Të kërkosh nga të tjerët të bëjnë mirë, të mos i lësh të tjerët të bëjnë keq, të luftosh me sinqeritet në udhën e Zotit në

---

[29] Për të njohur krijimin e Krijuesin e për të dalluar rrezikun e rënies në mëkat.

[30] Për të njohur krijimin e Krijuesin dhe ruajtur veten.

[31] Sepse do kërkojë shkaqet e vërteta të kalimit në idhujtari, në vese e në mëkate, si dhe rrugët e luftimit efektiv të tyre.

çdo rast e rrethanë, dhe të kesh krupë nga gjërat e mbrapshta. Kështu, ai që u kërkon të tjerëve të bëjnë mirë, ua shton forcën besimtarëve; ai që s'i lejon të tjerët të bëjnë keq, i dekurajon ata që nuk besojnë; ai që lufton sinqerisht në çdo rrethanë në udhën e Zotit, përmbush detyrimet e veta ndaj Tij; dhe ai që neverit prapësitë dhe revoltohet për hir të Zotit, do përfitojë Ditën e Gjykimit nga zemërimi dhe kënaqësia e Tij[32].

Por edhe mungesa e besimit mbahet mbi katër shtylla, që janë dhënia pas trilleve, grindjet e ndërsjellta, largimi nga e vërteta dhe nxitja e kundërshtimit. Në fakt, kush jepet pas trilleve, nuk priret drejt së vërtetës; kush grindet për hir të padijes, mbetet përjetë i verbër ndaj së vërtetës; kush e shmang të vërtetën, helmohet nga djallëzia dhe e shikon të mirën si të keqe dhe të keqen si të mirë; e sa për atë që nxit kundërshtimin[33], rrugët e shpëtimit do t'i ngushtohen shumë e më shumë dhe punët do t'i shkojnë keq e më keq.

Shtyllat që mbajnë më këmbë dyshimin[34] janë katër, përsëri: Mendimi i paarsyeshëm, frika, ngurrimi dhe bindja e tepruar ndaj gjithçkaje. Dhe, në fakt, ai që nuk mendon në mënyrë të arsyeshme, nuk do të shohë kurrë dritë agimi pas territ ku ndodhet; kush e ka frikë përballjen me faktet[35], do duhet të rendë me thembrat e këmbëve[36]; kush ngurron, ngaqë është i pavendosur, bëhet vegël në duart e Djallit; dhe kush paj-tohet me çdo gjë të kësaj bote, do ta humbë dhe botën tjetër.

<u>Shënim i Sejjid Raziut:</u> Një pjesë e kësaj thënieje është lënë jashtë librit, nga frika se mos zgjateshim shumë dhe dilnim jashtë qëllimit të këtij kapitulli.

32. Kush bën mirë, është më i mirë se vet e mira, dhe kush bën keq, është më i keq se vet e keqja.

33. Ji bujar, por jo dorështpuar; ji i kursyer, por jo koprac.

34. Pasuria më e madhe është dorëheqja nga babëzia.

35. Kush thotë gjëra të pamatura, që nuk u pëlqejnë të tjerëve, tërheq

[32] Zemërimi ndaj atyre që kanë bërë padrejtësi ndaj tij dhe kënaqësia prej veprave të mira të tij.

[33] Ndaj Zotit dhe Profetit të Tij.

[34] Për të vërtetën e Islamit.

[35] E jetës, vdekjes dhe jetës pas vdekjes.

[36] T'i bëjë bisht realitetit, duke u tërhequr ose larguar prej tij.

mbi vete të qena e të paqena.

36. Ç'i zgjat ambicies, ia shkurton veprimit.

37. Gjatë marshimit kundër Sirisë në krye të ushtrisë së tij, Imam Aliu kaloi nëpër al-Anbar, ku i dolën për ta pritur fshatarët e paria e vendit. Sa e panë, zbritën nga kuajt dhe nxituan më këmbë drejt tij. Imam Aliu i pyeti, pse vepronin ashtu, dhe ata iu përgjigjën se i respektonin prijësat e tyre. Atëhere ai tha:

Për Allah, kjo nuk u sjell prijësve tuaj ndonjë dobi; me këto sjellje mundoni veten në këtë botë dhe mblidhni telashe për në botën tjetër. Aq sa është i dëmshëm mundimi që ndjell ndëshkim, aq është i dobishëm veprimi që shpëton nga flakët e Skëterrës!

38. *Imam Aliu i ka thënë Hasanit, djalit të tij:*

Biri im, mëso prej meje këto katër gjëra, se përmes tyre do mësosh katër të tjera. Po t'i mbash parasysh, nuk ka për të të gjetur gjë kurrë: Pasuria më e begatshme është mendja; mjerimi më i skajshëm është marrëzia[37]; egërsia më primitive është vaniteti; dhe arritja më e madhe është pastërtia e karakterit moral.

Biri im, mos u miqëso me të marrin, se niset të të bëjë mirë e përfundon duke të bërë keq; shmange miqësinë me kurnacin, sepse ta kthen shpinën kur ia ke më shumë nevojën; mos shko me të korruptuarit, se të shesin për asgjë; dhe mos u shoqëro me gënjeshtarët, sepse janë si pun' e mirazhit, që bën t'i shohësh larg gjërat e afërta, dhe afër gjërat e largëta.

39. Faljet e padetyrueshme nuk ta sjellin Zotin më pranë, nëse përligj me to mosbërjen e faljeve të detyrueshme.

40. Gjuha e të urtit pason zemrën e tij, gjuha e të marrit i prin zemrës së tij.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo shprehje ka një kuptim të thellë e të bukur. Ajo do të thotë se të urtët nuk e përdorin gjuhën pa u këshilluar me mendjen e pa vënë në veprim përvojën, ndërkohë që të marrët thonë çdo gjë që u vjen në gjuhë, pa u menduar fare. Pra, në pikëpamje kohore, gjuha e të urtit vjen pas mendjes së tij, kurse zemra e të marrit - pas gjuhës së tij.

[37] Budallallëku dhe humbja e mendjes, çmenduria.

41. *Këtë mesazh, Imam Aliu e sjell edhe në një version tjetër:*

Zemra e të marrit është në gojë të tij, goja e të urtit është në zemër të tij.

*Të dyja këto thënie kanë të njëjtën domethënie.*

42. *Imam Aliu shkoi për vizitë tek një miku i tij i sëmurë dhe i tha:*

Zoti ta bëftë sëmundjen rast për të larë mëkatet, sepse shpërblim për sëmundjen nuk jep. Me të mund të lash mëkatet e t'i shkundësh nga vetja si gjethe të thara, kurse shpërblimi jepet për mënyrën si përdoret gjuha për të folur dhe dora e këmba për të vepruar. Sigurisht, Zoti i Madhëruar pranon në Parajsë këdo që dëshiron ndër krijesat e Tij, mjaft që të ketë pasur qëllime të sinqerta dhe zemër të pastër.

Shënim i Sejjid Raziut: Imam Aliu e ka drejtë kur thotë se për sëmundjen, si sëmundje, 'nuk jepet shpërblim'. Shpërblimet e dhuratat kushtëzohen me drejtësinë dhe rezultatin e veprimit njerëzor, kurse për sëmundjet, fatkeqësitë dhe gjëra të tjera të kësaj natyre, që lidhen me raportet e Zotit të Lartësuar me krijesat e Tij, Ai jep ndihmë dhe mbështetje. Ky është dallimi që nënvizon Imam Aliu me dijen e tij të shkëlqyer dhe shikimin e tij të mprehtë.

43. *Imam Aliu ka thënë për Habib bin Aratin:*[1]

Zoti e mëshiroftë Habib bin Aratin, që e pranoi Islamin me dëshirë të vet, u shpërngul i bindur[38], u mjaftua me sa i nevojitej, qe i kënaqur nga Zoti dhe bëri jetën e muxhahidit[39].

[1]Habib bin Arati ishte bashkëluftëtar i shquar i Profetit, një nga muhaxhirët më të parë. Ai kishte vuajtur lloj-lloj torturash nga Kurejshët, të cilët e lanë nën diellin përvëlues dhe e shtrinë edhe mbi thëngjij të ndezur. Por ai nuk e braktisi Profetin për asnjë çmim. Ai u rreshtua përkrah tij në Bedr dhe beteja të tjera dhe ishte në anën e Imam Aliut në betejat e Siffinit e të Nehravanit. Habibi ishte larguar nga Medina dhe jetonte në Kufa, ku vdiq, në vitin 39 H., në moshën 73 vjeçare. Ai u varros jashtë Kufas. Imam Aliu drejtoi funeralin e tij, gjatë të cilit shqiptoi edhe këto fjalë vlerësuese në adresë të tij.

44. Është i bekuar njeriu që mbajti parasysh jetën tjetër, bëri punë të mira për kohën kur do të japë llogari, u kënaq me sa i mjaftonte dhe u lum-

[38] Nga Meka për në Medinë.

[39] Ushtarit për çështjen e shenjtë.

turua me Zotin.

45. Edhe sikur t'ia sakatoj hundën një besimtari me këtë shpatë timen, që të më urrejë, prapë s'do më urrejë; edhe sikur t'ia falja gjithë pasuritë e botës një hipokriti, që të më dojë, prapë s'do më dojë. Dhe kjo, sepse ka një verdikt nga goja e vetë Profetit të nderuar, Zoti e bekoftë atë dhe pasardhësit e tij, i cili thotë:

> O Ali, ty s'do mund të të urrente kurrë një besimtar e s'do mund të të donte kurrë një hipokrit.[I]

[I]Kjo është një nga thëniet e Profetit të Shenjtë, për vërtetësinë e së cilës nuk ka dyshuar kurrë asnjë studjues i traditave të tij. Atë e kanë përcjellur sahabë[40] të tillë të Profetit të Shenjtë, si Abdullah ibn Abbasi, Imran ibn ul-Huseini, Umm ul-Mu'minin, Ummi Selemeh e të tjerë, si dhe vetë Imam Aliu, i cili tregon:

> Për Atë Zot që shpërthen farën dhe jep shpirtin, i Dërguari i Allahut më ka bërë një premtim të vërtetë, që askush nuk do më dojë, përveçse besimtari, dhe askush nuk do më urrejë, përveçse hipokriti. (*as-Sahih*, Muslim, vol. 1, f. 60; *al-Xhami as-sahih*, Bukhari, vol. 5, ff. 635, 643; *es-Sunen*, Ibn Maxheh, vol. 1, f. 55; *es-Sunen*, en-Nesa'i, vol. 8, ff. 115-116, 117; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 1, ff. 84, 95, 128; vol. 6, f. 292; *Ilal ul-hadith*, Ebu Hatim, vol. 2, f. 400; *Hiljet ul-evlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 4, f. 185; *Xhami ul-usul*, Ibn ul-Athir, vol. 9, f. 473; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, f. 133; *Menakib Ali ibn Ebi Talib*, Ibn el-Meghazili el-Shafi'i, ff. 190-195; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1100; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 4, f. 26; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 2, f. 509; *Tarikh Baghdad*, Hatib ul-Baghdad, vol. 2, f. 255; vol. 8, f. 417; vol. 14, f. 426; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 7, f. 354).

E vërteta është që sahabët e Profetit të Shenjtë e kishin bërë zakon t'a dallonin besimin e vërtetë nga hipokrizia pikërisht nga dashuria apo urrejtja e muslimanëve për Imam Aliun, siç tregon dhe Ebu Dher el-Ghifariu, Ebu Sejjid el-Khudriu, Abdullah ibn Mes'udi e Xhabir ibn Abdullahu:

> Na ishte bërë zakon t'i dallonim hipokritët nga urrejtja që kishin ndaj Ali bin Ebi Talibit (et-Tirmidhiu, vol. 5, f. 635; *el-Mustedrek*, Hakimi, vol. 3, f. 129; *Hiljet ul-evlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 6, f. 294; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, ff. 132-133; *Xhami al-usul*, vol. 9, f. 473; Sujuti, *ed-Durr ul-Menthur*, vol. 6, ff. 66-67; *Tarikh Baghdad*, Hatib ul-Baghdad vol. 13, f. 153; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb et-Taberi, vol. 2, ff. 214, 215; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1110; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 4, ff. 29-30).

[40] Bashkëluftëtarë, bashkëpunëtorë ose miq të afërt të Profetit të Shenjtë.

46. Zoti mban si më të pëlqyer mëkatin që nuk jep kënaqësi, se virtytin që ngjall krenari.[I]

---

[I]Njeriu që ndihet i turpëruar e i penduar, pasi bën një mëkat, e që pendohet për të përpara Zotit, nuk ndëshkohet por shpërblehet për pendimin e tij. Po kur nis të ndihet mbi të tjerët, sepse ka bërë diçka të virtytshme, e krenohet me vetveten aq sa nis të mendojë se nuk ka pse t'i trembet më asgjëje, ai e rrënon të mirën që ka bërë e nuk e përfiton shpërblimin që meritojnë veprat e virtytit. Është e qartë që, kush e fshin njollën e mëkatit me pendesë, do të jetë më i pëlqyer se ai që e asgjëson punën e tij, duke u krenuar me të, e që nuk e kupton se duhet të pendohet për një gjë të tillë.

47. Njeriu ka aq vlerë sa guxim, aq sinqeritet sa qëndrueshmëri karakteri, aq trimëri sa vetrespekt, dhe aq dëlirësi sa cipë[41].

48. Fitoren e sjell qëndrimi i vendosur, të cilin e bën të vendosur arsyetimi që merr formë përmes ruajtjes së sekretit.

49. Druaju nga sulmi i fisnikut të uritur dhe i shpellarit të ngopur.[I]

---

[I]Kjo do të thotë që njeriu i ndershëm e me dinjitet nuk e duron kurrë poshtërimin e çnderimin. Kur e sulmojnë në nder, ai kërcen si luan i uritur dhe i shkallmon vargonjtë e poshtërimit. Ndërsa njerëzit e ulët e mendjengushtë nuk përmbahen më kur dalin mbi nivelin që meritojnë, por lakmojnë e sulmojnë edhe gjërat e të tjerëve, duke e quajtur të merituar lartësinë ku janë ngjitur.

50. Zemra e njeriut është si bisha e egër, që i shkon pas vetëm zbutësit të saj.[I]

---

[I]Kjo thënie pohon pikëpamjen, sipas së cilës zemrat njerëzore priren drejt egërsisë, për vetë natyrën e tyre, dhe se ndjenjat e dashurisë e të dhembshurisë janë cilësi të fituara. Me fjalë të tjera, zemrat zbuten kur krijohen faktorët e rrethanat që ngjallin dhembshuri e dashuri, po kur këta faktorë zhduken e ato priren t'i urrejnë, njerëzit shndërrohen në bisha të vërteta. Pas kësaj do duhen kaluar vështirësi shumë më të mëdha për t'i kthyer sërish në rrugën e dashurisë e të dhembshurisë.

*Mos e tremb zemrën, se flatrat i hap si zog i egër,*
*se ngrihet fluturim dhe s'ulet më tek e njëjta degë.*

---

[41] Aq sa e ka të zhvilluar ndjenjën e turpit.

51. Sa kohë ecën fati, të metat mbeten në hije[42].

52. Falësi më i pëlqyer është kush ka pushtet më të madh për të ndëshkuar.

53. Bujari është ajo që bëhet vetiu; se kur jep se të kërkojnë, jep nga turpi ose për t'iu shmangur qortimit.

54. Nuk ka pasuri si mençuria, skamje si padija, trashëgim si sqima dhe ndihmë si këshillimi.

55. Qëndresa është dy llojesh: Qëndresë ndaj asaj që mundon, dhe qëndresë ndaj asaj që lakmon.

56. Kamja bën atdhé edhe një dhé të huaj; skamja bën të huaj edhe vet atdheun.[I]

---

[I]Njeriu që ka prona e pasuri gjen miq e njohje kudo që të ndodhet, prandaj nuk ndihet i huaj në dhé të huaj; po kur është i mjerë e i skamur, nuk gjen miq as në atdheun e vet, se njerëzve nuk u pëlqen të bëjnë miqësi me të mjerë e të skamur, apo të kenë me ta çdofarë lidhjeje qoftë. Rrjedhimisht, njeriu bëhet i huaj edhe në vend të vet, sepse nuk ka as miq e as dashamirës.

*Ai që në k'të botë s'ka pasur pasuri,*
*Ësht' ndier i huaj dhe në sh'pi të tij.*

57. Qenia i kënaqur është pasuri që nuk shter.[I]

Shënim i Sejjid Raziut: Këtë shprehje e ka thënë edhe Profeti i shenjtë, Zoti bekoftë atë dhe pasardhësit e tij.

---

[I]Të jesh i kënaqur do të thotë të mjaftohesh me atë që merr e të mos ankohesh kur merr më pak. Nëqoftëse do ishte i pakënaqur, njeriu do përpiqej t'i ngopte lakmitë e veta duke kryer krime shoqërore, të tilla si shpërdorimin, gënjeshtrën dhe mashtrimin e të tjerëve. Lakmia të shtyn t'i plotësosh nevojat me të gjitha mjetet dhe mënyrat, ndërkohë që për-mbushja e një nevoje i hap rrugë një tjetre, dhe, ndërsa nevojat plotësohen, ambiciet e njeriut shtohen vazhdimisht. Te e fundit, kjo bën që ai të mos shpëtojë ndonjëherë nga nevoja dhe pakënaqësia. Pakënaqësia që rritet mund të frenohet vetëm nga qenia i kënaqur, sepse kjo e çliron njeriun nga të gjitha hallet, përveç atyreve që lidhen me nevojat më thelbësore. Kjo është pasuria e përjetshme, që të jep kënaqësi një herë e mirë.

---

[42] Rrinë larg syve të të tjerëve.

58. Pasuria është kryeburimi i pasioneve.

59. Kushdo që ju paralajmëron[43], ju kujton lajm të mirë[44].

60. Gjuha është si bisha: Kafshon kë e zgjidh.

61. Ndryshe nga i akrepit, përqafimi i femrës ëmbëlson.

62. Kur të përshëndetin, përshëndet më ngrohtësisht; kur të zgjatin një dorë[45], zgjatua të dyja; po, prapë, nderi i mbetet kujt ishte i pari[46].

63. Ndërmjetësuesi është krah' i kërkuesit.

64. Njerëzit e kësaj bote janë udhëtarë që rrugëtojnë edhe duke fjetur[47].

65. Të mos kesh miq do të thotë të jesh i huaj.

66. Të mos kesh çfarë të duhet është më mirë se t'ia lypësh njeriut që nuk është i duhuri.[I]

[I]Turpi që ndjen kur i kërkon diçka që të mungon një njeriu të papërshtatshëm, të mundon shpirtërisht më shumë sesa vetë mungesa e saj. Ja përse nevoja e paplotësuar mund të durohet, ndërsa detyrimi ndaj një njeriu të ulët e të poshtër është i padurueshëm. Njeriu që e respekton veten pëlqen më mirë të mos ketë asgjë, sesa të futet në borxh tek një njeri i padenjë. Ai nuk e ul kurrë veten për të kërkuar nga njerëz perversë dhe të pamoralshëm.

67. Mos ki turp se jep pak; të mos japësh është më pak.

68. Stolia e skamjes është nderi, stolia e kamjes është mirënjohja[48].

69. Nëse nuk ndodh ajo që prisje, mos u mërzit pse mbete siç ishe[49].

70. Padija është bota e njeriut të ekstremeve[50].

[43] Për rënie në mëkat e ves.

[44] Për shpëtimin.

[45] Për të të ndihmuar.

[46] Në veprim, në inisiativë.

[47] Njerëzit mund të mos e ndiejnë që jeta u shkon drejt sosjes, po ky është ligj i kësaj bote.

[48] Ndaj Zotit.

[49] Pra, njeriu nuk duhet të ngurrojë e të mbetet në mosveprim nga frika e zhgënjimit në rast dështimi. Njeriu duhet të provojë e të përpiqet për arritjen e qëllimeve të tij.

[50] Sepse padija çon në mbivlerësimin ose nënvlerësimin e diçkaje.

71. Kur urtësia shtohet, të folurit pakësohet.[I]

---

[I]Qenia fjalëshumë është rezultat i mendimit të shpërqendruar, ndërsa shpërqendrimi i të menduarit është rezultat i papjekurisë dhe i mungesës së urtësisë. Kur përsoset logjika, pjekuria rrit aftësinë për të medituar, mendimet peshohen, dhe mençuria fiton forcën e kontrollin e duhur mbi gjuhën e pjesët e tjera të trupit, kështu që gjuha nuk flet më pa u miratuar nga mençuria apo jashtë kontrollit të saj. Është fakt i njohur që, kur pason të menduarin, të folurit është i ngjeshur dhe i lirë nga gjërat e tepërta.

Kur rriten aftësitë intelektuale të njeriut, të folurit e tij pakësohet e ai nuk flet, veçse kur duhet.

72. Koha drobit trupat duke përtërirë dëshirë, ndërkohë që vdekja avitet dhe dëshira fashitet. Kush pati sukses, druhet mos e humb, e kush pati humbje, druhet mos nuk resht së humburi.

73. Kush prin, duhet të edukojë veten para të tjerëve; se në fillim njerëzit binden me sjellje, pastaj dhe me gjuhë. Kush mëson vetveten, e meriton të drejtën për respekt përpara atij që vetëm sa mëson të tjerët.

74. Në çdo frymëmarrje, njeriu i afrohet vdekjes një hap më pranë.[I]

---

[I]Çdo hap i hedhur përgatit hedhjen e një tjetri. Në fakt, është kjo vazhdimësi hapash që të afron te vendi që synon. Në të njëjtën mënyrë, çdo frymëmarrje njerëzore jehon një tingull të kambanës së vdekjes që i paraprin një tingulli tjetër e që e shoqëron njeriun drejt vdekjes. Frymëmarrja është parë gjithmonë si dëshmim i jetës, por, në fakt, është shpenzim i një cope të saj, një hap më shumë i hedhur drejt vdekjes. Në fakt, çdo marrje fryme shënon nxjerrjen e ajrit të thithur një çast më parë. Pikërisht mbi këtë vijimësi frymëmarrjesh, që e ka emrin jetë, i hedh vdekja hapat e saj afrimtare.

*Çdo frymë e nxjerrë është një copë jete që ka vdekur,*
*hapi tjetër që hedh vdekja përmbi jetën ende mbetur.*
*frymë më frymë vdekja rend, e ftohtë akull e tinzare,*
*na merr jetë çdo hap i saj, sa na përcjell krejt në varre …*

75. Çdo gjë e fundme do ta gjejë fundin më në fund, siç do të ndodhë çdo gjë që është premtuar.

76. Kur gjërat ngatërrohen[51], fundi duhet kërkuar tek fillimi[52].[I]

[I]Me ta parë një farë, bujku mund të thotë, ç'bimë do të dalë prej saj e çfarë zhvillimi e çfarë frutash, lulesh e gjethesh do të ketë ajo bimë. Në të njëjtën logjikë, mund të bëhet një parashikim për mundësitë e një studenti për sukses, duke u nisur nga puna dhe përpjekjet e tij, apo për rrëzimin e një studenti tjetër, duke gjykuar nga përtacia e tij e mënyra si e shpërfill kohën. Në të gjitha këto raste, fillimi është treguesi dhe premisa e fundit. Në qoftë se fillimi është i keq, edhe fundi do të jetë i keq, dhe në qoftë se fillimi është i mirë, edhe fundi do të jetë i mirë.

*Burimi e bën rrëkenë shkumë-shumë*
*që rrugës të shterojë, a të bëhet lumë.*

77. *Tregohet se kur shkoi Zerar bin Hamza Zibabi[I,53] në Damask, Mu'avia e thirri dhe e pyeti për Imam Aliun. Ai i tha: "Mund të them që e kam parë disa herë, kur nata binte mbi çdo gjë. Rrinte më këmbë te kamarja e xhamisë me dorën te mjekra e rënkonte si ai njeriu i helmuar nga gjarpri, duke qarë me pikëllim e duke thënë:*

O botë, O botë! Shporru prej meje! Pse më afrohesh? Apo më lakmon edhe mua? Po s'do t'ia dalësh kurrë të më joshësh! Mund të mashtrosh të tjerë njerëz, por unë nuk kam të bëj më me ty. Tashmë jam ndarë tri herë prej teje, e pas kësaj nuk ka më kthim prapa[54]. Jeta jote është e shkurtër, vlera jote është e vogël dhe simpatia jote nuk është e mirëpritur. Medet! Zahiretë janë të pakta, rruga e gjatë, udhëtimi i largët dhe qëllimi - i vështirë për t'u arrirë.

[I]Zerar bin Hamzai ishte bashkëluftëtar i Profetit dhe i Imam Aliut. Pas vdekjes së Imam Aliut, ai shkoi në Siri, ku u takua edhe me Mu'avien, i cili e urdhëroi t'i fliste për Aliun. Zerari ia ktheu: "A mund të mos i përgjigjem kërkesës suaj". Por Mu'avia nguli këmbë që t'i tregonte. Zerari tha:

> Meqë nuk paskam rrugë tjetër, dije, pra, se Aliu ishte njeri, personaliteti i të cilit nuk njihte kufij. Fuqia e tij ishte mbinjerëzore, fjala e tij vendimtare, gjykimi i tij mishërim

[51] Në lidhje me pasojat e mira e të këqija të një veprimi.

[52] Shkaku i çdo gjëje duhet kërkuar tek fillimet e saj.

[53] Zerar bin Hamza Zibabi, i njohur më shumë me emrin Zerar es-Sudai, ishte bashkëluftëtar i Imam Aliut.

[54] Islami e përjashton përfundimisht mundësinë e rilidhjes së një çifti bashkëshortësh të divorcuar tri herë. Duket se ndarjet, për të cilat flitet këtu, janë vdekja e Profetit të Shenjtë, zhgënjimi që përjetoi kur i mohuan trashëgiminë e Hilafetit dhe vdekja e së shoqes, Fatimesë, bijës së Profetit të Shenjtë.

i drejtësisë, dija e tij gjithëpërfshirëse dhe urtësia e tij rrezatonjëse në çdo sjellje të tij. Ai pëlqente të hante ushqimin më të varfër e të vishej me veshjet më të thjeshta. Për Atë Zot, ai rrinte midis nesh si gjithsecili prej nesh, u jepte përgjigje pyetjeve tona dhe i plotësonte kërkesat tona. Për Allah! ndonëse na linte t'i rrinim pranë, e vet ai na rrinte pranë, asnjë nga ne nuk e kishte të lehtë t'i drejtohej, për shkak të një hovi të vetvetishëm adhuronjës ndaj tij; as të fliste përpara tij, për shkak të vendit të madh që kish pushtuar në zemrat tona. Buzagazi i tij ishte thesar margaritarësh. Ai i nderonte të përkushtuarit, ishte i mirë me nevojtarët, ushqente, sa herë kishin uri, jetimët, farefisin dhe njerëzit e skamur e të uritur, vishte të zhveshurit dhe u vinte në ndihmë njerëzve pa mbrojtje. Ai e urrente botën dhe joshjet e saj. Mund të them që e kam parë në disa raste[55] …

Kur i dëgjoi këto fjalë të Zerarit, Mu'avisë iu mbushën sytë me lotë e tha: "Zoti pastë mëshirë për Ebu'l-Hasanin. Pikërisht i tillë ka qenë gjithmonë". Pastaj tha duke u kthyer drejt tij: "Si ndihesh tani që s'e ke më, o Zerar?" Zerari iu përgjegj[56]: "Pikëllimi im është si i nënës, së cilës ia kanë therë fëmijën e vetme mu në prehër". (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, ff. 1107-1108; *Hilijah al-evlija*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 2, f. 84; *Sifat us-safveh*, Ibn ul-Xheuzi, vol. 1, f. 121; *el-Amali*, Ebu Ali el-Kali, vol. 2, f. 147; *Zahr el-adab*, el-Husri, vol. 1, ff. 40-41; *Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 2, f. 421; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb et-Taberi, vol. 2, f. 212; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 18, ff. 225-226).

## PËR FATIN DHE TË THËNËN

78. *Dikush e pyeti Imam Aliun: "A ishte e thënë e Zotit lufta kundër sirianëve?" Imam Aliu dha një përgjigje të hollësishme, një pjesë të së cilës po e japim më poshtë:*

O të mjerë! Ju e mendoni fatin të pashmangshëm dhe përfundimtar[57]. Po të ishte kështu, nuk do të shtrohej fare problemi i shpërblimit dhe i ndëshkimit[58], përveç që nuk do kishin pikë kuptimi paralajmërimet dhe premtimet

[55] Vijon fragmenti i riprodhuar më lart nga Sejjid Raziu.

[56] Pas kësaj Zerari u nda nga Mu'avia dhe u largua fare nga qyteti.

[57] Pra, një fat, në pajtim me të cilin jemi të detyruar të veprojmë.

[58] Kur njeriu detyrohet fiziologjikisht që të bëjë diçka (për shembull, të frymëmarrë, flerë, hajë, pijë, etj.), nuk mund të shpërblehet sepse e bën, dhe as të ndëshkohet sepse nuk e bën; sepse në këto raste

e Zotit. Zoti i Madh i ka lënë njerëzit që të veprojnë me vullnet të lirë, duke i paralajmëruar e udhëzuar[59]. Ai u ka vënë detyrime të lehta, nuk u ka vënë detyrime të rënda. Ai u jep shumë[60] në këmbim të pak gjëje[61]. Atij nuk i binden jo ngaqë është i pafuqishëm. Atij i binden jo ngaqë është i dhunshëm. Ai s'i dërgoi kot profetët e tij. Ai nuk ua zbriti Librin njerëzve, pa pasur qëllim. Ai nuk i bëri pa asnjë plan apo arsye qiejt, dheun dhe gjithçka tjetër, që ndodhet midis tyre.

> **"Kështu kujtojnë ata që nuk besojnë; dhe mjerë ata që s'besojnë, sepse Zjarri i pret!"**

(Kur'ani, 38:27).

*Pas këtyre fjalëve, i njëjti person pyeti përsëri: "Po pse atëhere ish' e thënë, që të shkonim në luftë?" Imam Aliu tha:*

Ishte urdhër i Zotit. Për shembull, Zoti thotë:

> **We kada rabbuke ala tabudu il-la ixhehu[62].**

(Kur'ani, 17:23).

Këtu fjala '*kada*'[63] ka kuptimin 'urdhëroj'.

79. Pranoje fjalën e urtë nga kushdo që e thotë. Sa kohë është në zemër hipokritësh, flatron pa gjetur qetësi, deri sa të dalë prej saj e të zerë vend në zemra besimtarësh, bashkë me shumë të tjera si ajo.

80. Thënia e mençur është e besimtarit. Kur humbet, duhet gjetur e marrë, edhe në u dashtë të merret nga një i pafé.

81. Vlera e njeriut matet me arritjet e tij.[I]

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo shprehje ka vlera që është vështirë të çmohen. Asnjë thënie

---

nuk mund të bëhet ndryshe, meqenëse është vetë natyra ajo që e detyron të veprojë në atë mënyrë.

[59] Për t'u ruajtur nga të këqijat. Këtë e ka bërë duke treguar se cilat do të jenë pasojat e mosrespektimit të porosive të Tij.

[60] Shpërblim.

[61] Punë e mundime.

[62] **Zoti juaj ju ka urdhëruar të mos adhuroni tjetër, veç Tij.**

[63] Caktoj, urdhëroj.

tjetër e mençur nuk krahasohet dot me të, asnjë shprehje tjetër s'i vihet dot në krah.

[I]Vlerat e vërteta të njeriut janë dijet dhe arritjet, prandaj dhe pozita e prestigji i tij janë në pajtim me nivelin e tyre. Sytë që dinë t'i shquajnë vlerat e vërteta të njeriut, nuk shikojnë as fytyrën, as tiparet, as lartësinë e shtatit, dhe as bollëkun e salltanetet e kësaj bote. Ata shikojnë arritjet e tij dhe i çmojnë vlerat e tij sipas tyre. Kjo do të thotë se ajo që vlen është, në fakt, përpjekja për të arritur merita dhe dituri.

*O ti njeri! Nëse di, aq sa di*
*të jep vlerë nga qenia 'njeri'.*

82. Do t'ju flas për pesë gjëra, që ia vlen të nxitoni për t'i gjetur:

Mos i mbështetni shpresat tjetërkund, përveçse tek Zoti; mos u trembni nga tjetërgjë, përveçse nga mëkatimi; mos kini turp të thoni 'nuk e di' për diçka që nuk e dini; mos e quani për turp të mësoni gjëra që s'i dini; dhe, në fund: Ushtrojeni durimin, se ai është për besimin si koka për trupin. Besimi pa durim nuk ka kuptim, ashtu si nuk ka kuptim trupi pa kokë.

83. *Imam Aliu i tha dikujt që i bënte lëvdata pa kursim, po që në fakt e urrente:*

Unë jam më pak nga sa thua ti me gojë dhe më shumë nga sa ndien ti me zemër.

84. Ata që i mbijetuan shpatës janë të shumtë e me pasardhës të shumtë.

85. Kush nuk thotë më 'nuk e di', i është futur shtegut të rrënimit.

86. E dua mendimin e të moshuarit më shumë sesa vrullin[64] e të riut.

87. Habitem me njeriun që nuk ka më shpresë[65], ndonëse mund të lypë ende ndjesë.

88. *Imam Ebu Xha'fer Muhammed dhe ibn Ali el-Bakir, paqe pastë mbi të dy, tregojnë se Imam Aliu ka thënë:*

Ka patur dy faktorë që mbronin nga ndëshkimi Hyjnor. Njëri prej tyre nuk vepron më, kurse tjetrin e keni ende në mes jush dhe duhet që ta mbani fort. Ai që tashmë nuk është më, është Profeti i Zotit, kurse ai që është akoma, është kërkimi i ndjesës. Zoti i Madhërishëm ka thënë:

**"Zoti nuk do t'i ndëshkojë, sa kohë do jesh ti në mes tyre, e Zoti nuk**

[64] Në një version tjetër thuhet: Më shumë se martirizimin e një djaloshi.

[65] Për shpëtim.

**do t'i ndëshkojë as për aq kohë sa lypin ende ndjesë."**

(Kur'ani, 8:33).

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo është një nga rrugët më të bukura të nxjerrjes së kuptimit dhe mënyra më delikate e interpretimit[66].

89. Kur i mban siç duhet marrëdhëniet me Zotin[67], Zoti mban siç duhet marrëdhëniet e tua me të tjerët; e nëse kujdesesh siç duhet për punët e përtejjetës, Zoti t'i sjell për së mbari punët e jetës. Ai që i predikon vetvetes[68], gëzon mbrojtje prej Zotit.

90. Jurist i përsosur islam është ai që nuk i bën njerëzit ta humbasin shpresën në Mëshirën e Zotit, të zhgënjehen nga Mirësia e Zotit, dhe të ndihen të sigurtë nga Ndëshkimi i Zotit.

91. Zemra rrëgjohet njësoj si trupi; prandaj ushqeje me urtësi.

92. Dija që vlen më pak është ajo që mezi arrin deri tek gjuha; dija që vlen më shumë është ajo që shfaqet përmes veprimit.

93. Asnjë nuk duhet të thotë, 'o Zot, më ruaj nga sprovat dhe ngasjet', sepse nuk ka njeri pa probleme. Ai që i kërkon mbrojtje Zotit, t'ia kërkojë për hallet që e largojnë prej udhës së Tij[69], sepse Zoti thotë:

**"Ta dini: Edhe pasuria e fëmijët tuaj, ngasje janë!"**

(Kur'ani, 8:28).

Pra, Zoti sprovon me pasuri e pasardhës, për të dalluar kush nuk kënaqet me mjetet e tij të jetesës e kush mjaftohet me çfarë i është dhënë. Sigurisht, Zoti i njeh njerëzit më tepër nga ç'e njohin ata vetveten, por Ai vepron kështu që t'i lërë t'i kuptojnë e njohin punët që meritojnë shpërblim e ndëshkim; sepse ka njerëz që duan t'i kenë fëmijët djem e jo vajza, ka dhe të tjerë që nuk ngopen me pasuri, ndërkohë që e përçmojnë mjerimin.

Shënim i Sejjid Raziut: Ky është një nga interpretimet më të bukura, që i është

[66] Të këtij vargu Kur'anor.

[67] Duke zbatuar me zell e sinqeritet porositë e Tij.

[68] E mban veten nën kontroll dhe kujdeset për vetëpërsosje.

[69] Për ta futur në vese dhe mëkate.

bërë këtij vargu.

94. *Imam Aliun e pyetën, ç'është e mira. Ai u përgjegj:*

E mira nuk është bollëku në pasuri dhe fëmijë; e mira është të kesh dije të shumta, durim të madh dhe garë të fortë me të tjerët në adhurimin e Zotit; kur bën ndonjë punë të mirë, falëndero Zotin; e nëse bën ndonjë të keqe, lypi ndjesë. Në këtë botë, e mira u takon vetëm dyve: Atij që mëkaton, po ndreqet me pendesë; si dhe atij që nxiton në bërjen e së mirës.

95. Veprimi që është bërë me përkushtim ndaj Zotit, nuk të çon kurrë në zhgënjim. E si mund të zhgënjejë një gjë që është e pranuar?![I]

[I]Zoti thotë:

**"Zoti pranon vetëm nga ata që e ruajnë veten"[70].**
(Kur'ani, 5:27)

96. Më afër profetëve janë ata që njohin më mirë çfarë sollën profetët.

*Imam Aliu e mbështeti këtë thënie me vargun:*

**"Pa dyshim, më të afërtit midis njerëzve me Ibrahimin janë ata që erdhën pas tij, ky profet[71], si dhe ata që besojnë."**

(Kur'ani, 3:68).

*Pastaj tha:*

Kush i bindet Zotit është mik i Muhammedit, edhe në qoftë i largët me të në gjak; e kush nuk i bindet Zotit, është armik i Muhammedit, edhe në qoftë i afërm me të në gjak.

97. *Imam Aliu dëgjoi për një harixhi që falej dhe e recitonte Kur'anin edhe në mes të natës. Ai tha:*

Gjumi me besim të shëndoshë e të sinqertë është më i mirë se falja me besim të lëkundur.

[70] Nga të këqijat.

[71] Muhammedi.

98. Kur dëgjoni ndonjë rrëfim[72], shqyrtojeni me kriteret e logjikës e mos u mjaftoni me një dëgjim, sepse ata që e tregojnë janë shumë, por ata që dinë ta ruajnë[73] janë pak.

99. *Imam Aliu dëgjoi dikë tek recitonte vargun,*

**"Nuk ka dyshim, ne jemi vetëm të Zotit dhe tek Ai do të rikthehemi."**

(Kur'ani, 2:156).

***Ai tha:***

Kur themi **'**Inne li'l-Lahi'[74], pranojmë Madhështinë e Tij në raport me ne; e kur themi 'We inne ileihi raxhiun'[75], pranojmë që jemi të vdekshëm.

100. *Disa njerëz po lavdëronin Imam Aliun në prani të tij. Ai tha:*

O Zoti im! Ti më njeh më mirë nga ç'njoh unë vetveten, e unë e njoh vetveten më mirë nga këta. O Zoti im, më bëj më të mirë nga ç'thonë këta se jam, dhe falëm për gjërat që këta nuk i dinë!

101. Mirësia ndaj tjetrit bëhet virtyt i përhershëm kur përmbushen tre kushte: Duke e gjykuar si të vogël, që të mund ta rritësh; duke e fshehur, që të vetëshfaqet; dhe, duke e bërë shpejt e me takt, që të pëlqehet dhe të vlejë.

102. Për së shpejti do vijë një kohë kur pozitat e larta do t'u jepen vetëm intrigantëve dhe kur njerëzit e mëkatit do mbahen për të zgjuar, kurse të drejtët për budallenj. Atëhere lëmosha do shikohet si shpenzim i kotë, kujdesi për të afërmit si barrë ose nder[76] dhe përkushtimi si shkas për t'iu mburrur të tjerëve. Atë kohë pushteti do ushtrohet përmes këshillimit me femrat, vënies së çunakëve në poste të larta dhe drejtimit të administratës nga eunukët[77].

103. *Imam Aliu dilte i veshur me rroba të vjetruara e plot arna. Kur i folën për këtë, tha:*

Me këto, zemra frigohet, mendja ndihet e përunjur dhe besimtarët mar-

[72] Rreth thënieve e sjelljeve të Profetit të Shenjtë. Këto lloj rrëfimesh quhen zakonisht tradita (hadithe).

[73] Nga shtesat dhe shtrembërimet.

[74] Ne jemi të Zotit.

[75] E pa dyshim tek Ai do rikthehemi.

[76] Jo si detyrë, siç e kërkon morali fetar.

[77] Aludohet për njerëz shterpë dhe të pazotë, që nuk mund të japin vlera dhe të zgjidhin probleme, apo për njerëz që nuk mund t'i njohin dot problemet dhe vështirësitë e jetës familiare.

rin shembull. Sigurisht, kjo botë dhe tjetra janë të kundërtat e njëra-tjetrës, siç janë dy rrugë që shpien në drejtime të ndryshme. Ai që e do dhe e pëlqen këtë botë, do ta urrejë tjetrën e do jetë armik i saj. Ato janë larg njëra-tjetrës sa Perëndimi me Lindjen. Udhëtari që është midis tyre mund t'i afrohet njërës vetëm po t'i largohet tjetrës. Ato janë shemra me njëra-tjetrën.

104. *Neuf el-Bikali tregon: Pashë Imam Aliun të ngrihej një natë nga gjumi dhe të sodiste yjet; pastaj më foli: "O Neuf, je zgjuar apo fle?" i thashë: "Jam zgjuar, o Prijës i Besimtarëve". Atëhere më tha:*

O Neuf, qoftë i bekuar kush i ruhet kësaj bote, ngaqë mallohet për tjetrën. I tillë është ai që e sheh këtë dhé si shtrat, këtë pluhur si shtresë e mbulesë, dhe këtë ujë si parfumin e tij të vetëm; ai e thotë Kur'anin me zë të ulët[78], lutet me zë të lartë[79] dhe ikën nga kjo botë siç iku Isai[80].

O Neuf, një natë Profeti Da'ud u ngrit tamam në këtë kohë, e tha: "Kjo është ora kur jepet çdo gjë, për të cilën lutet njeriu, mjaft që ai të mos jetë taksidar, spiun, nëpunës policie, dhe lahutist e daullexhi".

Shënim i Sejjid Raziut: Duhet thënë që '*artabah*' ka kuptimin e '*tabl*', që do të thotë daulle, kurse '*kubah*' do të thotë 'lahutë'.

105. Zoti ju ka vënë ca detyrime - mos i lini pas dore; ju ka caktuar ca kufij - mos u rrekni t'i kaloni; ju ka ndaluar disa gjëra - e nuk duhet t'i dhunoni; si dhe ka lënë në heshtje ca të tjera, po jo se ka harruar t'jua thotë; prandaj, mos provoni t'i zbuloni.

106. Njeriu gënjen veten, në mendon se mund t'i zgjidhë hallet e tij të kësaj bote duke flijuar diçka nga feja e vet. Zoti do ta futë në halle shumë më të mëdha.

107. Ndodh që padija[81] t'ia humbasë dijen njeriut të mësuar dhe ta gremisë në rrënim.

108. Gjëja më e çuditshme tek njeriu është një copë mish, që lidhet përmes damarëve me çdo gjë tjetër të tij. Ajo është zemra, ku ka një skutë për urtësinë dhe të kundërtat e saj. Çdo rreze shprese, që bie në të, ndez një

---

[78] Në shenjë modestie, pa e kthyer recitimin e tij në një shfaqje sa për sy e faqe.

[79] Që ta marrin vesh që të gjithë pozicionin e tij të nënshtruar ndaj Zotit.

[80] Jezui, simboli i dëlirësisë e i jetës së virtytshme, pa vese dhe teprime.

[81] Në çështjet e fesë.

lakmi që e ndot; e nëse lakmia rritet edhe më, bëhet babëzi e shpie në rrënim; e në e pushtoftë zhgënjimi, është helm' i tij ai që e vret; e nëse në të mbin inat, tërbimi i tij e zhurit; e nëse ka njohur veç gaz, harron që të jetë në vigjilim; e nëse në të ka frikë, mpihet e çoroditet krejt; e nëse paqja e zapton an' e kënd, bëhet shpërfillëse[82]; e nëse fiton pasuri, bëhet vanitoze e harron çdo takt; e nëse mbytet në halle, e humbet fare dhe ndihet e mjerë; e nëse gremiset në mizerje, brenga bën fole në të; e nëse e sulmon uria, përgjunjet nga dobësia; e nëse është makute, barku e vuan nepsin e saj; çdo gjë që është e mangët, e mjeron, çdo gjë që është e tepërt, e rrënon.

109. Vendi ynë[83] është si i shiltes mbështetur për muri[84]. Kush e ka majtas[85], bën djathtas, të pështetet më mirë, e nëse shkon matanë saj[86], kthehet mbrapsht[87] drejt saj.

110. Askush s'e vendos dot ligjin e Zotit të Madhëruar, veç atij që s'njeh ngurrime[88], s'bën dot keq dhe s'ka pasione e lakmi.

111. *Suhejl bin Hunejf el-Ensariu vdiq në Kufa, pasi u kthye nga beteja e Siffinit[89]. Imam Aliu e donte shumë. Me këtë rast ai tha:*

Edhe mali të më kishte dashur, do ish shkërmoqur fund e krye.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo do të thotë se fati i mbështetësve të Prijësit të Besim-tarëve është i tillë që përmbi ta të plakosin vuajtje dhe vështirësi të mëdha, dhe që kjo u ndodh vetëm njerëzve të virtytshëm, personave më të zgjedhur dhe atyre që i frikësohen Zotit.

---

82 Ndaj problemeve të së ardhmes.

83 I njerëzve të familjes së Profetit, Ehl-i Beitit.

84 'Muri' është një aludim i përshtatshëm për Zotin. Analogji tjetër mund të ishte 'si hani për karvanet'. Kur bije nata, drejt tij nxitojnë si ata që sapo e kanë kaluar, me shpresë se do të arrinin hanin pak më tutje; edhe ata që nuk e kanë arritur ende. Një tjetër analogji në çështje të fesë mund të ishte qendra e lëkundjeve: Sendet që luhaten rreth një pozicioni ekuilibri vendosen pikërisht tek kjo qendër, pasi qetësohen. Këtë vend ka dhe Ehl-i Beiti në raport me prirjet e ndryshimet e mundshme në besimin islam.

85 Në pikëpamje të raporteve me mënyrat e kuptimit e të veprimit në pajtim me principet e Islamit.

86 Duke rrezikuar të përfundojë në ndonjë ekstremizëm.

87 Drejt Ehli Beitit, për të mësuar si të jenë të drejtë e të moderuar.

88 Në çështjet e së drejtës.

89 Për shkak të plagëve të marra në këtë betejë.

*Ka dhe një thënie tjetër të ngjashme të Imam Aliut, dhe pikërisht:*

112. Kush do ne, Ehl-i Beitin, të llogaritë përballjet me mjerimet.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo është interpretuar edhe në një mënyrë tjetër, por këtu s'është rasti të merremi me të.[I]

[I]Ndofta kuptimi tjetër i kësaj thënieje është ky: Ai që do Ehl-i Beitin, nuk jepet pas punëve të kësaj bote, edhe pse nga kjo mund të bjerë në varfëri dhe mjerim. Prandaj, ai duhet ta përgatitë veten si t'i përballojë, dhe kjo mund të arrihet vetëm duke u kënaqur me mjetet dhe mundësitë themelore të jetesës e duke hequr dorë nga ambiciet për të mirat e kësaj bote.

113. Asnjë pasuri nuk vlen sa mençuria; asnjë vetmi nuk tjetërson si vaniteti[90]; asnjë urtësi s'i ngjan taktit; asgjë s'të jep nder, sa droja prej Zotit; asnjë s'të është besnik, sa morali i lartë; asnjë trashëgimi nuk matet me sjelljen qytetare; asnjë udhëheqje nuk vlen sa veprimi i zellshëm; asnjë zanat nuk bën sa puna e virtytshme; asnjë fitim nuk krahasohet me Shpërblimin Hyjnor; asnjë vetëkontroll nuk ka dobi, sa përmbajtja në kohë të turbullta; asnjë vetëpërmbajtje nuk ruan, sa shmangia e gjësë së ndaluar[91]; asnjë dije nuk është si të menduarit; asnjë adhurim nuk i qaset përmbushjes së detyrimit; asnjë besim nuk është si modestia[92] e qëndrueshmëria[93]; asnjë arritje nuk është si përunjësia; asnjë nder nuk është si dija; asnjë pushtet nuk është si durimi; nuk ka mbështetje më të besuar se këshillimi.

114. Në botën ku sundon virtyti, nuk është mirë të ushqehen mendime të këqija për dikë që s'ka bërë keq kurrë. Po kur botën dhe njerëzit i sundon vesi, mendimi i mirë për dikë mund të sjellë rreziqe, prandaj duhet ruajtur prej tij.

115. *Dikush e pyeti Imam Aliun: "Si je me shëndet, o Prijës i Besimtarëve?" Ai iu përgjegj:*

E si mund të jetë njeriu, që jeta e shtyn drejt vdekjes, që shëndeti mund

[90] Term përmbledhës për cilësi të tilla si arroganca, krenaria boshe, mungesa e modestisë, mendjemadhësia, mburrja, dashuria për vetveten, nënvlerësimi i të tjerëve, si dhe përbuzja e tyre.

[91] Nga gjërat që Zoti i ka ndaluar në mënyrë të prerë.

[92] Të paturit turp kur bëhen veprime të këqija.

[93] Përballimi i vështirësive me durim.

t'i kthehet orë e çast në lëngatë, e që mortja ia merr ata që dashuron tamam në çastin kur ndihet më mirë?

116. Shumë njerëzve u jepet kohë nga dashamirësia ndaj tyre, ca të tjerë mashtrohen, ngaqë u mbulohen veset dhe mëkatet[94], po ka dhe nga ata që dashurohen me vetveten nga lëvdatat që u bëhen. Zoti nuk vë askënd në sprovë më seriozisht sesa atë, të cilit i jep kohë[95].

117. Dy lloj njerëzish do rrënohen për shkakun tim: Ata që e teprojnë[96] me dashurinë e tyre ndaj meje, dhe ata që më urrejnë për vdekje.

118. Humbja e një rasti të volitshëm sjell trishtim.

119. Bota është si gjarpri - e butë në të prekur, dhe plot helm në brendësi. Vetëm i padituri joshet e mashtrohet prej saj, sepse i urti dhe i dituri dinë se si t'i ruhen.

120. *Kur e pyetën lidhur me fiset Kurejshe, Imam Aliu u përgjegj kështu:*

Beni Mekhzumët janë lulja e Kurejshëve. Është gjë e bukur të bisedosh me burrat e tyre dhe të martohesh me gratë e tyre. Beni Abd Shemsët janë largpamës e të kujdesshëm ndaj gjithçkaje të panjohur. Kurse ne[97] shpenzojmë ç'na bie në dorë dhe i afrohemi vdekjes fisnikërisht. Si përfundim, ata janë të shumtë, intrigantë dhe të shëmtuar, kurse ne jemi gojëtarë, dashamirës dhe të pashëm.

121. Ç'ndryshim i madh mes dy lloj veprimeve - atij, kënaqësia e të cilit fashitet pas pak, duke lënë pas pasoja të këqija; dhe atij, vështirësitë e të cilit kalojnë, duke lënë pas bekime qiellore!

122. *Imam Aliu merrte pjesë në një funeral, kur dëgjoi dikë tek po qeshte. Atëhere tha:*

Mos vallë vdekja është caktuar vetëm për të tjerët? Mos vallë borxhi duhet shlyer vetëm nga të tjerët? Mos vallë ata që shohim tek bien në krahët e vdekjes, do të na kthehen përsëri? Mos i futim sot nëpër varre, që nesër të gëzojmë gjërat që lanë pas?![98]. Kështu i ekspozohemi rrënimit dhe shpërfill-

[94] Nga ana e Zotit.

[95] Për t'u penduar ose futur më thellë në mëkatet e tij.

[96] Muslimanët që besojnë se Imam Aliu ishte mishërim i Zotit. I tillë është sekti i Nusejrive, të quajtur kështu sipas emrit të themeluesit të tij, i cili e besonte një gjë të tillë.

[97] Beni Hashimët.

[98] Sikur ne do të rrimë përgjithmonë në këtë botë.

im gjithë predikuesit, burra apo gra qofshin.

123. I bekuar qoftë ai që e mban veten përunjur, e nxjerr jetesën me duar të pastra[99], e ka zemrën të qashtër, i ka zakonet të virtytshme, e shpenzon atë që kursen[100], s'e lë gjuhën të thotë kotësira, nuk ushtron dhunë por ofron siguri, është i kënaqur me *Sunnet*in e Profetit dhe nuk pajtohet me risitë[101] në fé.

Shënim i Sejjid Raziut: Disa njerëz ia veshin Profetit të Zotit dy thëniet e mësipërme.

124. Xhelozia e gruas[102] është mangësi e besimit, kurse xhelozia e burrit është pjesë e tij.[I]

[I]Kjo thënie duhet kuptuar kështu: Muslimani lejohet të ketë deri në katër gra, e nëse ato s'do pranonin shemra, kjo do të ishte në mospajtim me lejimet nga Zoti. Por, trajtimi i një gjëje të lejuar si gjë e padëshirueshme përbën mangësi në besim. Nga ana tjetër, një gruaje nuk i lejohet të ketë më shumë se një burrë. Fakti që një burrë nuk mund t'i ndajë gratë e tij me të tjerë, vjen nga sensi i tij i dinjitetit dhe është shprehje e respektimit të rregullave që ka vendosur Zoti lidhur me këtë çështje, për rrjedhim është në pajtim të plotë me parimet e besimit.

Ky dallim midis burrit e gruas është bërë për të larguar pengesat nga përtëritja e vijimësia e racës njerëzore, gjë që mund të arrihet më mirë vetëm kur burrit i lejohet të martohet me disa gra. Martesa me disa gra mund ta bëjë një burrë të vetëm me disa pasardhës njëkohësisht, ndërsa gruaja nuk e bën dot një gjë të tillë edhe sikur të ketë lidhje martesore me disa burra, sepse ajo nuk mund të mbetet shtatzanë, pasi ka mbetur një herë. Përveç kësaj, ka periudha, në të cilat jeta nuk mund të ngjizet, siç janë, për shembull, ato të menstruacioneve dhe të laktacionit, kur burri duhet t'i rrijë gruas larg. Ndërkohë, jeta mund të vijojë të ngjizet normalisht edhe në kushte poligamie, sepse burri nuk ka probleme që e pengojnë në këtë proces; mjafton që të mos ketë të tilla një nga gratë e tij, të paktën. Vetëm ky lloj rregullimi e garanton plotësisht vijimësinë

[99] Në rrugë të ndershme.

[100] Në emër të Zotit, pra duke ndihmuar të varfrit, jetimët, të moshuarit e të gjymtuarit, si dhe për nevoja të fesë e të xhihadit.

[101] Deformimet në dogmën dhe praktikat Islame.

[102] Xhelozia e grave të një muslimani ndaj njëra-tjetrës.

e racës njerëzore, prandaj dhe Zoti lejon poligami për burrat, kurse grave s'ua lejon të futen në raporte martesore me disa burra në të njëjtën kohë. Nga ana tjetër, raportet e një gruaje me disa bashkëshortë do të binin ndesh me sensin e modestisë e të dinjitetit të saj, përveç faktit që në këtë rast nuk do mund të identifikohej atësia e fëmijëve të saj. Lidhur me këtë çështje, dikush e pyeti Imam Rizain, pse një burrë mund të ketë deri në katër gra në të njëjtën kohë, kurse një grua nuk mund të ketë më shumë se një burrë. Imami është përgjigjur:

> Kur një burrë martohet me disa gra, të gjithë fëmijët e lindur prej tyre i njihen atij, sido që të jetë; por, nëse një grua do të kishte dy a më shumë burra, nuk do ishte e mundur të dihej se cilit prej tyre i takon fëmija. Në këtë mënyrë, origjina e fëmijës do të mbetej e panjohur, sepse nuk do mund të njihej babai i tij i vërtetë. Përveç të tjerave, kjo gjendje do të ishte kundër interesave të fëmijës, sepse askush nuk do ta merrte përsipër edukimin e tij si baba. Si rezultat, fëmija do të privohej nga lidhjet me kulturën dhe sjelljet e njerëzishme dhe do ta humbiste mundësinë e edukimit e të rritjes së përshtatshme.

125. Po e përkufizoj Islamin si askush tjetër para meje: Islami është nënshtrim[103], nënshtrimi është bindje[104], bindja është pohim[105], pohimi është njohje[106], njohja është përmbushje e detyrimeve[107] dhe përmbushja e detyrimeve është veprim[108].

126. Çuditem me njeriun e kursyer, që kujton se i largohet skamjes, por ngutet, në fakt, drejt saj, duke humbur paqen e jetës, që e lakmon aq shumë. Për pasojë, bën në këtë botë jetën e varfanjakut, ndonëse në tjetrën do të llogaritet si i pasur.

Çuditem me njeriun kryelartë, që ishte një ditë veçse spermë, e që do jetë veçse kufomë një tjetër ditë. Çuditem me njeriun që e vë Zotin në dyshim, edhe pse i sheh krijesat e Tij. Çuditem me njeriun që e harron vdekjen, megjithëse shikon njerëz që vdesin. Çuditem me njeriun që mohon jetën

[103] Ndaj Zotit.

[104] Jo thjesht dhe vetëm ndaj një urdhri, por edhe si botëkuptim i rrënjosur.

[105] I Pushtetit të Zotit.

[106] E Madhështisë së Zotit.

[107] Të caktuara prej Zotit.

[108] Pra, Islam nuk do të thotë vetëm besim, por besim plus veprim.

tjetër, ndonëse këtu sheh këtë jetë[109]. Çuditem me njeriun që e banon këtë banesë të përkohshme, duke lënë pas dore të përjetshmen.

127. Dështimi prodhon dëshpërim. Zoti s'ka të bëjë me një që nuk kursen asgjë nga kamj' e tij në emër të Zotit.

128. Ruaju nga të ftohtit kur sapo ka nisur[110], e mos iu druaj kur është në të ikur. I ftohti vepron me trupin si me bimët: Në fillim i prish, por pastaj u jep gjethe plot freski.[I]

---

[I]Kur vjen vjeshta, duhet bërë kujdes nga të ftohtit. Në fakt, ndërrimi i motit ndryshon edhe gjendjen e trupit, si rezultat shpeshtohen sëmundjet si rrufa, kolla, katarri, etj. Kjo ndodh ngaqë trupi është mësuar me motin e ngrohtë. I ftohti vjen papritur e indet tkurren e varfërohen në lëngje. Prandaj dhe është e dëmshme banja me ujë të ftohtë menjëherë pas një banje me ujë të nxehtë: Uji i nxehtë i zgjeron indet dhe bën që të ndihet shumë shpejt efekti i ujit të ftohtë, duke prishur balancën e nxehtësisë trupore.

Kurse gjatë pranverës nuk ndihet më nevoja e mbrojtjes nga të ftohtit, që nuk është më i dëmshëm për shëndetin, sepse trupi është mësuar me të. Dhe, në fakt, trupi ndihet mirë në të ftohtit e zbutur të pranverës. Kur bie e ftohta, rritet nxehtësia dhe sasia e lëngjeve në trup, dhe marrin hov proceset e përtëritjes: Trupi zgjohet, gjendja emocionale shpengohet dhe shpirti ndihet më i lehtësuar.

Kjo dukuri vërehet edhe në botën e bimëve. Për shembull, gjethet vyshken në vjeshtë për shkak të zotërimit të të ftohtit e mungesës së lëngjeve. Këto e dobësojnë fuqinë ve-gjetative të bimëve dhe e pakësojnë gjallërinë e tyre. Si rezultat, gjelbërimi përjeton një proces të ngjashëm me vdekjen.

Mesazhin e jetës te bimët e sjell përsëri pranvera. Nën erërat e shëndetshme, që nisin të fryjnë, fillojnë të çelin sythet. Bimëve u shtohen freskia dhe lëngjet jetëdhënëse, dhe pyjet e gërxhet vishen sërish me ngjyrën e blertë.

129. Atë që di të çmojë Madhështinë e Krijuesit, nuk e habit fare madhështia e krijimit.

130. *Ndërsa kthehej nga Siffini e ishte duke kaluar pranë një varreze në rrethinat e Kufas, Imam Aliu u kthye drejt saj dhe thirri:*

---

[109] Që dëshmon fuqinë madhështore të Krijuesit, e cila mund të rikrijojë po aq lehtë sa ka krijuar.

[110] Kur vjen stina e dimrit.

O banorë të shtëpive me heshtje të frikshme! Ju, që rrini vetmuar në terrin e varrit! Ju, njerëz të pluhurit, që ndiheni akoma të huaj aty ku jeni! Njerëz të vetmisë e të shkretimit! Shkuat përpara të na hapnit udhë e ne t'ju vinim pas, për t'u bërë bashkë sërish një ditë. A doni të dini ç'ndodhi, pasi ikët ju? Shtëpitë tuaja i banojnë të tjerë; vejushat tuaja u martuan me të tjerë; dhe pronat tuaja i gëzojnë të tjerë!

Ky është lajmi që ju sjell nga kjo botë! Po ju, ç'lajme na sillni nga vendet ku jeni?

*Pastaj Imam Aliu u drejtua nga ata që e shoqëronin dhe u tha:*

E dini ç'do t'ju thoshin, po të kishin gojë?

**"... zahireja më e mirë është përkushtimi. Vërtet!"**

(Kur'ani, 2:197).

131. *Imam Aliu dëgjoi dikë tek shante botën dhe i tha:*

O ti, që shan botën! Ti që u gënjeve nga rrenat e saj dhe u joshe nga e padrejta e saj! Tani e mallkon, pasi lakmove ëmbëlsitë e saj!? Ti duhet ta shash atë, apo ajo ty? Me çfarë të shastisi e ta humbi mendjen? Mos vallë me vdekjen dhe largimin e etërve të tu? Apo me vendin ku fle nën dhé jot' ëmë[111]? Sa shumë u kujdese për ta, kur ishin sëmurë, e i kurove, kur ishin të pamundur! Sa shumë shpresove të shëroheshin e i pyesje mjekët çdo mëngjes, pasi ilaçet s'u vlejtën më e lotët s'i bënë të bëheshin më mirë! Por kot u lodhe e u shqetësove, se s'munde ta arrish atë që shpresove. Nuk munde t'ua shporrje vdekjen, edhe pse nuk kurseve asgjë për ta. E pra, bota ta dha një mësim me njeriun që vdes! Dhe të rrëfeu për rënien tënde me shembullin e rënies së tij!

Kjo botë është shtëpia e së vërtetës - për atë që di ta vlerësojë; foléja e sigurtë - për atë që e kupton; dhe minierë thesaresh - për atë që mbledh në të pasuri për botën tjetër. Ajo është shkollë për atë që di të nxjerrë prej saj mësim. Aty adhurohet Zoti nga ai që e do; aty luten për engjëjt e Tij; aty zbresin Lajmet e Tij; aty është vendi ku punohet me zell dhe ku fitohet mëshira dhe çmimi i Parajsës.

Kush, pra, mund ta shajë, pasi është njoftuar për vdekjen e lajmëruar dhe ndarjen prej saj?! Ajo ta ka dhënë mesazhin e vetëshkatërrimit e të

[111] Bota nuk t'i fshehu, por t'i tregoi të gjitha këto fakte, pra, pse duhet ta akuzosh si mashtruese?

vdekjes së njerëzve të saj. Ajo ta ka dhënë shembullin e vështirësive[112] të tua me anë të vështirësive të saj. Ajo ta nxit e zgjuan etjen për kënaqësi[113]. Ajo ta sjell paqen e qetësinë e mbrëmjes dhe trishtimin e ankthin e mëngjesit nëpërmjet bindjes, çbindjes, paralajmërimit dhe ankthit[114]. Ka që e shajnë kur pendohen[115], po ka dhe të tjerë që do ta lëvdojnë Ditën e Gjykimit. Se bota u kujtoi jetën tjetër, e ata s'e harruan këtë shërbim të saj! Ajo u dha shembuj[116], e ata ia njohën për meritë. Ajo u dha këshillë, dhe ata e dëgjuan.[I]

---

[I]Gojëtarët dhe predikuesit e dëshmojnë forcën e tyre të fjalës me subjekte, për të cilat kanë më shumë përvojë e dije. Në qoftë se do t'u duhej të ndërronin temë, as mendja nuk do t'u punonte më dhe as gjuha nuk do t'ua kishte prapë sigurinë e zakonshme. Por ai që e ka aftësinë e të përshtaturit dhe fuqinë e imagjinatës, mund ta orientojë të folurin sipas nevojës e ta dëshmojë shkëlqimin e tij në elokuencë në çdo lloj subjekti që trajtohet. Dhe ndodh, në këtë mënyrë, që e njëjta gjuhë që e ka sharë botën për një kohë kaq të gjatë e që i ka zbuluar të gjitha mashtrimet e saj, nis ta lëvdojë me të njëjtën mjeshtëri oratorike e forcë argumentimi, që e kishte shquar e dalluar dhe më parë. Por më e çuditshmja është se lavdet që i bëhen botës në një rast të tillë, ngulmojnë në të njëjtin pozicionim ndaj saj. Objektivi mbetet po ai, megjithëse rrugët që shpien drejt tij kanë qenë të ndryshme!

132. Një engjëll i Zotit na kujton përditë: "Ju lindni fëmijë për vdekjen, mblidhni pasuri për rrënimin dhe ndërtoni për shkatërrimin".

133. Kjo botë është rrugë për të shkuar, jo vend për t'u sheshuar. Në të ka dy lloje njerëzish: Një që e shet veten[117] duke rrënuar vetveten, dhe një që e blen veten[118], duke çliruar vetveten.

134. Shoku nuk është shok, nëqoftëse nuk jep prova në tre raste: Në

---

[112] Që do ndeshësh në Skëterrë, në qoftë se do ta meritosh si ndëshkim për veprimet e tua në këtë botë.

[113] Në botën tjetër, në Parajsë, nëse do ta meritosh si shpërblim për veprimet e tua në këtë botë.

[114] Me këtë lojë shpresash e zhgënjimesh, kjo botë rreket të të paralajmërojë për pasojat e këqija të punëve të këqija, dhe kështu të të bindë për të kryer vetëm punë të mira.

[115] Duke e gjykuar këtë lojë si mashtrim, jo si mësim nga ana e saj.

[116] Të gjërave të botës tjetër.

[117] Tek pasionet dhe dëshirat që zgjon kjo botë.

[118] Duke i mbajtur nën fré pasionet dhe dëshirat e kësaj bote.

nevojë[119], në mungesë[120], dhe në vdekje[121].

135. Atij që i lejohen katër gjëra, nuk i mohohen katër të tjera: Kush lut, merr përgjigje[122]; kush pendohet, dëgjohet; kush lyp ndjesë, falet; kush ndihet mirënjohës, s'mbetet pa të mira.

Shënim i Sejjid Raziut: Këtë gjë e vërteton dhe Kur'ani. Lidhur me lutjen, Zoti thotë:

**"Thirrmëni, dhe Unë do t'ju përgjigjem."**

(Kur'ani, 4:60).

Zoti thotë për faljen:

**"... kushdo që bën të këqija, prish vetveten[123] e pastaj kërkon falje, do ta gjejë Zotin dendur Falës dhe të Mëshirshëm."**

(Kur'ani, 4:110).

Ai thotë për mirënjohjen:

**"Nëse do të jeni mirënjohës, unë do t'jua shtoj të mirat e Mia."**

(Kur'ani, 14:7).

Kurse për pendesën, Ai thotë:

**"Sigurisht, Zoti e pranon pendesën e atyre që i bëjnë gjërat nga padija. Zoti tregohet i Mëshirshëm kundrejt tyre. Ai është i Gjithëditur e i Mençur për çdo gjë."**

(Kur'ani, 4:17).

136. Kush i friket Zotit, mund t'i qaset përmes faljes. Haxhxhi[124] është

[119] Duke e ndihmuar.

[120] Duke dëshmuar miqësinë e tij e duke mos folur keq pas shpine.

[121] Duke të mbrojtur nga balta që zakonisht hedhin pas vdekjes ata që nuk kishin aftësi apo guxim ta bënin një gjë të tillë, deri sa ishe gjallë.

[122] Ndaj lutjeve të tij.

[123] Bie në shthurje ose imoralitet.

[124] Pelegrinazhi në Qabe.

Xhihadi i të dobëtit. Çdo gjë ka kërkesat e saj[125]. Shëndeti kërkon agjërim. Xhihadi i gruas është të jetë e këndshme për burrin.

137. Kërkoi mjetet e jetesës përmes dhënies së lëmoshës[126].

138. Kush s'dyshon se do t'i marrë përsëri[127] ato që jep, jep me të dy duart.

139. Ndihma jepet sipas nevojës.

140. Ai që është i matur, s'bie në skamje.

141. Familja e vogël është një nga mënyrat e lehtësimit të jetës.

142. Ndërsjellësia e marrëdhënies[128] përbën gjysmën e urtësisë.

143. Brenga përgjigjet për gjysmën e pleqërisë.

144. Durimi[129] jepet sipas mundimit. Kush zë kokën me duar nga dëshpërimi, ua humb vlerën punëve të mira.

145. Ka shumë agjërues, agjërimi i të cilëve është vetëm etje dhe uri[130], dhe shumë ofrues faljesh, faljet e të cilëve janë thjesht pagjumësi dhe mundim. Gjumi dhe të ngrënët e të pirët e njeriut të ditur janë shumë më të mirë.

146. Mbroje besimin me lëmoshë; ruaje pasurinë me zekat, dhe prapsi tallazet e vuajtjeve me falje.

[125] Kushte të caktuara për të ekzistuar si një gjë e caktuar.

[126] Lutja që i bëhet Zotit për to duhet shoqëruar me dhënie lëmoshe.

[127] Nga Zoti.

[128] Me të cilën mbahen miqtë dhe dashamirësit.

[129] Nga Zoti.

[130] Për këta njerëz agjërimi është vetëm rutinë, ata s'arrijnë ta kuptojnë mesazhin e vërtetë të tij e të vendosin lidhje shpirtërore me Krijuesin. Si pasojë, e vetmja mbresë e tyre nga ky akt është kujtimi i urisë dhe i etjes.

# BISEDA E IMAM ALIUT ME KUMEIL IBN ZIJAD AN-NAKHA'I

Njerëzit janë të tre llojeve.

147. Kumeili[I] tregon: Një herë Imam Aliu më kapi për dore e më shpuri në një varrezë. Pastaj, pasi kaluam përmes varreve dhe e lamë qytetin pas, mori frymë thellë, psherëtiu dhe tha:

O Kumeil, këto zemra janë enë[131]. Më e mir' e tyre është ajo që ruan më mirë[132]. Prandaj mbaj mend ç'po të them.

Njerëzit janë tre llojesh. Së pari, janë dijetarët dhe njohësit e fesë, pastaj ata që i kërkojnë dijet dhe që janë, edhe ata, në udhën e shpëtimit. Së fundi, vjen skota e njerëzve të rëndomtë, që rendin pas çdo berihai dhe përkulen nga fryn era. Këta nuk kërkojnë dritë nga ndriçimi i dijes, as mbrojtje nga ndonjë mbështetës i besueshëm.

O Kumeil, dija është më e mirë se kamja. Dija të ruan, kamjen e ruan. Përdorimi e mpak kamjen, kurse dijen e shton. Kamja sjell privilegje, por ato zhduken së bashku me të.

O Kumeil, dija është bindja që bazon veprimin. Me anë të saj fitohet dëgjueshmëri[133], sa je gjallë, e nam i mirë, pasi ke vdekur. Dija është timoni që drejton kamjen.

O Kumeil, kush e ka mendjen të mbledhë pasuri, ka marrë fund[134], edhe pse mund të jetë ende gjallë; po kush mbledh dije, jeton sa vet bota[135]. Trupi i tij mund të mos jetë, por shpirtin e ka në zemrat që mbeten pas.

*Imam Aliu tregoi me gisht në gjoksin e tij dhe vazhdoi:*

Shiko! Këtu brenda është një mal me dije. Kërkova dikë që ta mbante, dhe

[131] Për të ruajtur sekrete të dijes e të mençurisë.

[132] Përmbajtjen e saj.

[133] Bindje dhe nënshtrim ndaj Zotit.

[134] Në raport me realitetet e jetës në këtë botë.

[135] Një e vërtetë e pamohueshme kjo. Kushdo që ka marrë pjesë në proceset e të mësuarit të dijes apo të transmetimit të saj tek brezat e tjerë, ka në të zërin e vet, sado të dobët; ky zë i tij është veprues dhe nuk vjetrohet kurrë nga shekujt, edhe sikur dija të marrë forma të reja, gjithmonë e më të përsosura, sepse e reja ngrihet gjithmonë në to mbi të vjetrën dhe e vjetra trashëgohet gjithmonë tek dija e re.

gjeta; po ose ishte nga ata, mbi të cilët nuk mbështetesh dot, sepse mund ta përdorë fenë për fitime të kësaj bote, t'i përgjunjë njerëzit përmes autoritetit të Zotit e t'i shtrojë të devotshmit[136] nëpërmjet argumenteve të Tij; ose nga ata, që u binden dëgjuesve të së vërtetës, po nuk kanë intelekt në zemër. Të tillët, çdo pasiguri e dyshim i çon në mosbesim[137] e skepticizëm[138].

Kështu, asnjëri prej tyre nuk ishte i mirë sa duhej. Gjithë të tjerët janë të etuar për qejfe dhe jepen lehtë pas epsheve, ose lakmojnë për të patur e mbledhur pasuri. Askush prej tyre nuk ka respekt për fenë dhe qëllimet e saj. I ngjajnë më shumë një tufe lopësh të lëna azat.

Dhe kështu mund të ndodhë, që dija të vdesë bashkë me mbajtësit e saj[139].

Por jo, o Zoti im! Se toka nuk mbetet kurrë pa ata që ia mbajnë besën Zotit - hapur, me emrin e tyre të mirë, apo edhe fshehur, në rastet kur kanë frikë. Sa janë këta njerëz? dhe ku? Për Allah, janë të paktë në numër, po nderin nga Zoti e kanë të madh. Me ta Zoti ruan argumentet dhe provat e Tij, derisa t'u besohen të ngjashmëve të tyre e fara e tyre të mbijë në zemra që janë mbrujtur nga brumë i njëjtë.

Dija i ka udhëhequr këta njerëz te thelbi i vërtetë i gjërave, prandaj dhe s'i ndahen virtytit të bindjes. Ata e marrin lehtë atë që mendjelehti e quan të vështirë. Ata kanë për zemër çfarë sheh si të huaj ai që nuk di. Ata jetojnë në këtë botë vetëm me trup, se shpirtrat i kanë lart, në qiej. Ata janë mëkëmbësit e Zotit mbi tokë, ftonjësit në fenë e Tij. Sa mall kam t'i shoh, o Kumeil!

Ik tani, në do, se t'i thashë ç'desha.

---

[1]Kumeil bin Ziad en-Nakha'i ishte personi që kujdesej për sekretet e Imamatit, një nga bashkëpunëtorët kryesorë të Imam Aliut. Ai kishte arritur nivele të larta në dije dhe shquhej për vetëpërmbajtje e adhurim të Zotit. Ka qenë një farë kohe governator i Imam Aliut në Hit. U vra prej Haxhaxh bin Jusuf Thekafiut në vitin 83H., kur ishte 90 vjeç, dhe u varros në periferi të Kufas.

---

[136] Një i tillë do t'i përdorte këto dije për të nxjerrë përfitime prej kësaj bote.

[137] Ndaj të vërtetës dhe besimit.

[138] Prirja për të vënë në dyshim e mos besuar në të vërtetat e pranuara nga të gjithë; në pikëpamje filozofike, është doktrina që mohon ekzistencën e dijeve të vërteta dhe mundësinë e njohjes së tyre.

[139] Aludim për imamët, si bartësit e diturive hyjnore nëpër shekuj.

148. Njeriu fshihet nën gjuhën e vet.[I]

[I]Kjo do të thotë se vlera e njeriut mund të njihet nga mënyra si flet, sepse janë fjalët ato që dëshmojnë mendjen dhe botëkuptimin e tij e që tregojnë vlerat e karakterit e të botës së tij emocionale. Rrjedhimisht, njerëzit nuk mund të dinë gjë për mangësitë dhe arritjet e dikujt, për aq kohë sa ai nuk flet. Po sapo ai nis të flasë, shfaqet thelbi i tij i vërtetë.

*Njeriu rri fshehur nën gjuhë të vet,*
*se njihet kush është, vetëm kur flet.*

149. Kush s'ia di vlerat vetes, rrezikon të dështojë[140].

## PËR PREDIKIMIN

150. *Imam Aliu i tha dikujt që i lutej t'i mbante një predikim:*

Mos u bëj si ai që vë shpresa te jeta tjetër, pa u përpjekur; që e vonon pendimin ngaqë s'i shqitet ambicies, e që flet si asket për këtë botë, por bën si i limaksur pas saj; kur atij i lejohet diçka e saj, nuk ndien të ngopur, e kur i mohohet, nuk ndihet i kënaqur; si ai që nuk është mirënjohës për çfarë i jepet, por lakmon ta rritë kamjen; frenon të tjerët, kur është vetë i shfrenuar; nxit të tjerët të bëjnë çfarë nuk bën vetë; pëlqen njerëzit me virtyte, po vetë nuk sillet si ata; urren mëkatarët, po vetë është një ndër ta; ka shumë frikë të vdesë, se ka shumë mëkate, po prapë bën gjëra që ia rritin frikën; kur bie i sëmurë, bëhet për të ardhur keq[141], po sapo merr veten, fiton siguri e harron; pastaj nis të mbahet më të madh, që ia hodhi dhe k'të herë! Kur i ka punët pisk, e humb mendjen fare; e po t'ia zërë derën e keqja, përgjërohet si i lajthitur; kur e gjen sërish paqen e jetës, gënjehet dhe harron; fantazitë ia nxjerrin zemrën nga zapi i bindjeve, deri sa bëhen zot i saj; mëkatet e vogla të të tjerëve i duken të mëdha, po vet kërkon shpërblim të madh, ndonëse punët i ka të vogla; kur pasurohet, mendon se meriton t'i falet

[140] Në fakt, të gjitha llojet e komplekseve të superioritetit apo të inferioritetit janë të dëmshme për njeriun. Ai nuk do të vuajë prej tyre, vetëm kur të njohë vetveten realisht.

[141] Aq i penduar tregohet për mëkatet që ka bërë!

ndonjë ves[142]; kur varfërohet, dëshpërohet dhe liget; kur bën një të mirë, i bie tepër shkurt, po kur lut për një të mirë, i bie tepër gjatë; kur e mposhtin pasionet, shpejton të kridhet në mëkat, ndërkohë që e vonon pendesën; kur bie në hall, ia kthen shpinën ligjit[143]; u tregon të tjerëve ndodhí mësimdhënëse, po vet nuk merr asnjë mësim; predikon gjerë e gjatë, por nuk pranon t'i predikojnë; është i fryrë në të folur, por i çfryrë në veprim; synon gjëra që shterin dhe i shpërfill vlerat e përhershme; e shikon fitimin si humbje dhe humbjen si fitim[144]; i trembet vdekjes, por nuk bën gjë për ta pritur; i bën të mëdha mëkatet e të tjerëve, por, po ato mëkate, i quan të vogla, kur i bën vetë; kur bën diçka në bindje të Zotit, e quan shumë, por po atë gjë e quan pak, kur janë të tjerët që e bëjnë; prandaj nuk lodhet kur qorton të tjerët, ashtu si nuk lodhet, kur mburr vetveten! Do më shumë zbavitjen në shoqëri me të pasur, sesa kujtimin e Zotit me të mjerët[145]; vendos kundër të tjerëve, kur bëhet fjalë për interes të vet, po nuk vepron kështu me vetveten në interes të të tjerëve; udhëzon të tjerët, kur është vet i çoroditur; kërkon t'i binden, kur ai vet s'i bindet Zotit; do që të përmbushen detyrimet ndaj tij, por pa përmbushur detyrime ndaj të tjerëve; u trembet disa njerëzve për gjëra[146] që Zoti s'i miraton, dhe nuk i trembet Zotit në marrëdhëniet me njerëz të tjerë[147].

Shënim i Sejjid Raziut: Nëse ky libër nuk do kishte gjë tjetër, përveç kësaj thënieje të shkurtër, do mjaftonte për të qenë material i shkëlqyer për predikim, shembull i filozofisë së lartë, objekt urtësie për soditësit dhe burim mësimesh të çmuara për këdo që kërkon udhëheqje për veprim.

151. Të gjithë do piqemi me fundin, i ëmbël apo i hidhur qoftë.

152. Kush ka ardhur do rikthehet; e pasi të jetë rikthyer, është si të mos kishte ardhur kurrë.

---

142 Pra, bie në arrogancë dhe vanitet.

143 Ligjit islam, i cili i kërkon durim, shpresë në të ardhmen e punë për përmirësimin e rrethanave.

144 Kjo shprehje është e qartë, po të mbahet parasysh se, nëse s'shoqërohen me përkushtim, fitimet e kësaj bote bëhen shkak i humbjes së fitimeve të pastra të botës tjetër.

145 Duke u kujdesur për të lehtësuar problemet e tyre.

146 Që janë në dorën e tyre, ngaqë ka frikën e fuqisë e të pushtetit të tyre.

147 Që s'kanë fuqi e pushtet.

153. I duruari ia del mbanë gjithmonë, edhe po t'i duhet të presë gjatë.

154. Të miratosh ç'bën një tjetër është si ta kesh bërë edhe ti me të. Kush bashkëpunon në gjëra të mbrapshta, mëkaton dyfish: Bën diçka të ligë, dhe nuk e pengon tjetrin në bërjen e saj.

155. Praktiko marrëveshjen dhe besojua njerëzve me karakter të fortë zbatimin e saj.

156. Kush ka detyrim t'i bindet dikujt, nuk mund ta përligjë mosbindjen me mosnjohjen e tij.[I]

---

[I]Në zbatim të Drejtësisë e Mëshirës së Tij, Zoti ka dërguar shumë profetë për të orientuar e udhëhequr njerëzimin drejt fesë së Tij. Në këtë kuadër, Ai ka dërguar edhe Imametin, i cili duhet ta mbrojë fenë e Tij nga ndryshimet e shtrembërimet. Pra, është detyrë e Imamit të kohës që t'i ruajë mësimet Hyjnore nga sulmet e tërbuara të interesave personale dhe t'i interpretojë e zbatojë në mënyrë korrekte udhëzimet e Islamit. Kjo do të thotë se çdo besimtar ka për detyrë ta njohë mbrojtësin e fesë, ashtu si duhet të njohë dhe lajmëtarin e saj[148]. Për pasojë, ai që nuk e njeh, nuk mund të shfajësohet me padituriné e tij. Në fakt, institucioni i Imametit mbështetet nga kaq shumë prova e dëshmi, saqë asnjë njeri me mend nuk mund të gjejë arsye për mohimin e tij. Kështu për shembull, vet Profeti ka thënë:

> Kush vdes pa njohur Imamin e kohës së vet, bën vdekje paraislame. (*Sherh ul-mekasid*, et-Taftazani esh-Shafi'i, vol. 2, f. 275; *el-Xhevahir el-mudijeh*, el-Khatib el-Hanefi, vol. 2, ff. 457, 509).

Tregohet, gjithashtu, nga Abdullah ibn Umeri, Mu'avie ibn Ebu Sufiani dhe Abdullah ibn Abbasi, se i Dërguari i Zotit ka thënë:

> Kush vdes pa njohur Imamin e tij e pa u lidhur me të me një betim për besnikëri, bën vdekjen e njerëzve që kanë jetuar kohët pagane. Ai që s'e shtrin dorën e tij për t'iu betuar Imamit për bindje, nuk do të ketë shfajësim për t'u mbrojtur, kur të dalë përpara Zotit, Ditën e Gjykimit. (*el-Musned*, et-Tejalisi, f. 259; *es-Sahih*, Muslim, vol. 6, f. 22; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 4, f. 96; *es-Sunen ul-kubra*, el-Bejhaki, vol. 8, f. 156; *et-Tefsir*, Ibn Kethir, vol. 1, f. 517; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 5, ff. 218, 224, 225).

Edhe Ibn Ebi'l-Hadidi pranon që personaliteti, për të cilin nuk mund të shfajësohet

---

[148] Profetin e Shenjtë.

padija e besimtarëve, është Imam Aliu. Për më tepër, ai pranon detyrimin e bindjes ndaj tij dhe shpall se kush nuk beson në legjitimitetin e Imametit, s'do t'i shpëtojë ndëshkimit hyjnor. Lidhur me këtë çështje, ai shkruan:

> Ai që nuk ka dije për pozicionin e Aliut si Imam e që e mohon karakterin e vërtetë e të detyrueshëm të tij, do mbetet përgjithnjë në Skëterrë; sipas dijetarëve, atij s'do t'i vlejnë as agjërimet, as lutjet, se dijenia për këtë çështje përbën një nga parimet, mbi të cilat janë hedhur themelet e fesë. Megjithatë, ne nuk e quajmë të pafé atë që nuk e pranon Imametin e kohës kur jeton, por vetëm mëkatar, shkelës dhe të shmangur. ('*Sherh Nehxhul Belaga*,' Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 18, f. 373).

157. Sigurisht, ju jeni bërë të shikoni, në doni të shikoni; ju është dhënë udhëheqje, në doni një udhë të sigurtë; dhe jeni bërë të dëgjoni, po qe se doni të dëgjoni.

158. Qortoje shokun me butësi e takt dhe hiqja të keqen me anë të së mirës.[I]

---

[I]Kur të keqes i përgjigjemi me të keqe dhe fyerjes me fyerje, jepet shkas për armiqësi e grindje. Po kur njeriu i pasjellshëm ndesh mirësi e butësi, detyrohet të sillet ndryshe. Një herë Imam Hasani po kalonte nëpër tregun e Medinës. I kuriozuar nga pamja e tij fisnike, një sirian pyeti, cili ishte ky njeri. Dikush i tha se ishte Imam Hasani, djali i Aliut. Siriani u xhindos, iu afrua Imamit e nisi ta shante. Po ky e dëgjoi qetësisht, priti sa të mbaronte, pastaj i tha: "Dukeni si i huaj këtu. Nuk jeni nga ky qytet?" Ai nuk i foli. Atëhere Imami vazhdoi: "Mbase do të ishte më mirë të vini e rrini me mua. Nëse keni ndonjë nevojë, do t'jua plotësoj, e po t'ju duhet ndihmë në para, do t'jua jap". Kur pa këtë mirësi e sjellje të njerëzishme në përgjigje të fjalëve të tij të ashpra dhe brutale, siriani u skuq nga turpi dhe kërkoi ndjesë për sjelljen e tij të keqe. Kur u largua, Imami ishte njeriu që ai respektonte më shumë në botë. (*el-Kamil*, el-Muberred, vol. 1, f. 235; vol. 2, f. 63; *Nehaxheh ul-irab*, an-Nuwejri, vol. 6, f. 52; *Metalib us-su'ul*, Ibn Talhah esh-Shafi'i, vol. 2, ff. 11-12; *el-Menakib*, Ibn Shahrashub, vol. 4, f. 19; *el-Bihar*, el-Mexhlisi, vol. 43, f. 344).

*Ai që zemrën ka të mirë dhe di të jetë përherë fisnik,*
*i bën të mirë edhe të ligjtë e s'di të ketë në jetë armik.*

159. Kush vete në vende me nam të keq, të mos habitet pse ka nam të keq.

160. Si rregull, paanësinë e vret qenia me pushtet.

161. Kush bën vetëm më kokë të vet, shkon drejt rrënimit. Këshillimi bën të shohësh edhe me sytë e tjetrit.

162. Kush di t'i mbajë sekretet e tij, i ka nën kontroll punët e tij.

163. Vdekja më e hidhur është skamja.

164. T'i respektosh të drejtën atij që nuk ta respekton, është idhujtari.

165. S'duhet të ketë bindje që bie ndesh me urdhrat e Zotit, kushdo qoftë ai që e kërkon.

166. Mos e fajësoni atë që e vonon marrjen e hakut që i takon; faj ka kush merr gjëra që s'i takojnë.

167. Vaniteti e pengon përparimin.[I]

[I]Njeriu që kërkon përsosmëri e beson se ka vend ende të përsoset, mund të shpresojë se do ta arrijë dikur këtë qëllim të tij, kurse ai që mendon se e ka arritur kulmin e aftësive e të mundësive njerëzore, nuk ndjen më nevojë për përpjekje të tjera. Ai gjykon se i ka përshkuar gjithë fazat e zhvillimit dhe nuk shikon përpara vetes objektiva që do mund ta frymëzonin për të shkuar më tej. Rrjedhimisht, vaniteti ia mbyll një njeriu të tillë, mburravec e të vetëgënjyer, të gjitha shtigjet e përparimit të mëtejshëm, duke e privuar përgjithmonë nga përpjekjet për përsosje.

168. Dita e Gjykimit është pranë dhe koha për shoqëri me njëri-tjetrin është e shkurtër.

169. Tashmë agimi ka zbardhur për këdo që ka sy të shikojë.

170. T'i rrish larg mëkatit është më lehtë se të kërkosh më pas ndihmë.[I]

[I]Qëndrimi larg mëkatit sa pa mëkatuar ende është shumë më i lehtë se shkëputja prej tij, pasi e ke shijuar dhe je mësuar me të. Njeriu nuk ndjen vështirësi kur bën diçka, me të cilën është mësuar. Vështirësia e vërtetë është të heqësh dorë prej saj. Sa më tepër të praktikohet një gjë, aq më pak vullnet mbetet për t'iu kthyer rrugës së pendesës. Vendimet për t'u penduar në një kohë të mëvonshme nuk sjellin dobi dhe bëhen vetëm për të gënjyer vetveten. Rrjedhimisht, në qoftë se qëndrimi larg mëkatit ende pa mëkatuar është i vështirë, mëkatimi për kohë të gjatë e bën gjithmonë e më të vështirë shkëputjen prej tij.

171. Nepsmadhi e vret vet midenë e vet.[I]

[I]Këtu është fjala për ata që rendin me aq zell pas një gjëje, sa lënë t'u ikin gjëra më të mira. Është e njëjta situatë me atë të njeriut që ha i babëzitur e pa ia vënë veshin gjendjes së tij, e

pastaj shtërngohet të rrijë vafte të tëra pa ngrënë[149].

172. Njerëzit janë armiq të asaj që nuk njohin.[I]

[I]Njeriu u jep rëndësi shkencave e arteve që njeh, dhe i lë pas dore e quan pa rëndësi shkencat e artet që nuk njeh. Kjo bën që, sa herë që diskutohet diçka e panjohur, ta shpërfillë e ta gjykojë si të padenjë për vëmendjen e tij. Nga ana tjetër, vet debati rreth saj e bën që të ndihet i shpërfillur. Kjo ushqen te njeriu prirjen e natyrshme për ta parë çdo gjë të panjohur si burim të mundshëm mundimesh. Një herë Platonin e pyetën për arsyen, pse i padituri e urren të diturin, ndërkohë që i dituri nuk ushqen as ligësi, as urrejtje ndaj të paditurit. Ai u përgjegj se ai që nuk di, e di që ka një mangësi. Ai kujton se kjo është një arsye që të urrehet nga ai që di, sepse kjo, sipas tij, duhet të jetë diçka e ulët. Gjë që mjafton për ta urryer edhe ai, nga an' e tij. Kurse ai që di nuk ka asnjë arsye, pse ta urrejë tjetrin, sepse nuk i shkon fare ndër mend që t'i gjykojë njerëzit që nuk dinë si të ulët dhe të pavlerë.

173. Ai që bazohet te shumë opinione e kupton më mirë si qëndron problemi.

174. Kush i mpreh dhëmbët e revoltës për hir të Zotit, mund të mundë dhe armikun e Tij më të fortë.[I]

[I]Zoti i jep përkrahje dhe ndihmë kujtdo që ngrihet në emër të Tij për t'iu kundërvënë një padrejtësie me vendosmëri të palëkundur, pa iu frikësuar së ligës, qoftë edhe sikur t'i mungojnë forcat e mjetet. Po kur veprimi motivohet nga interesat e tij materiale, mund të pengohet fare lehtë në arritjen e qëllimeve.

Lidhur me këtë, Sejjid Nimetullah Xhezairi ka shkruar në 'Zahrur Rabi' për dikë që pa disa njerëz tek adhuronin një pemë. I frymëzuar nga një hov i zellit të tij fetar, ai vendosi ta priste atë pemë. Kur po i afrohej me sopatë në dorë, Djalli e ndaloi dhe e pyeti, çfarë donte të bënte. Ai i tha se do ta priste atë pemë, që njerëzit t'i shmangeshin rrugës heretike të adhurimit. Djalli i tha: "Pse e prish gjakun kot! Lëri të bëjnë ç'të duan". Por burri s'pranonte të hiqte dorë nga vendimi që kishte marrë. Atëhere Djalli i tha: "Po të kthehesh mbrapsht, do të të paguaj çdo ditë katër Dirham, pa lëvizur fare nga shtrati". Sa dëgjoi këtë propozim, vendosmëria e njeriut u lëkund. Ai e pyeti Djallin, nëse do ta mbante fjalën, apo tallej, dhe Djalli i tha: "Provoje vetë më mirë. Po të mos e mbaj fjalën, ja ku e ke pemën, preje kur të duash". Njeriu u bë lakmitar dhe u kthye mbrapsht.

[149] Për ta vënë stomakun përsëri në rregull.

Ditën tjetër gjeti pranë shtratit katër Dirham. Kjo punë vazhdoi kështu disa ditë me radhë, pastaj u ndërpre. Ai u indinjua nga kjo padrejtësi dhe iu afrua përsëri pemës me një sopatë në dorë. Po Djalli i doli përpara dhe i tha: "Tani nuk është më në fuqinë tënde ta presësh këtë pemë. Herën e parë erdhe për të bërë drejtësi për hir të Zotit, kurse tani po vjen vetëm për ca pare. Prandaj, ta këputa qafën po e zgjate dorën!" Njeriu e ndjeu në çast pafuqinë e tij dhe u kthye mbrapsht i turpëruar.

175. Kur e ke frikë një gjë, sulu drejt e mbi të, ndryshe tortura e ngurrimit do të bëhet më e frikshme se vet ajo gjë.

176. Autoritetin e njeriut e përmason gjerësia e kraharorit[150].

177. Shpërble kë bën mirë për të qortuar kë bën keq.[I]

[I]Të vlerësosh e shpërblesh në publik me bujari veprimet e mira të njeriut të virtytshëm do të thotë të ndihmosh njeriun me vese që të kthehet në rrugën e mbarë. Kjo praktikë është më frytdhënëse se moralizimi, paralajmërimi apo qortimi, për faktin se temperamenti i njeriut priret drejt gjërave që i sjellin përfitime, ndërkohë që pëlqen më shumë muzikën e ëmbël të mburrjeve, lëvdatave e shprehjeve admiruese.

178. Shkule të ligën nga zemr' e tjetrit duke e shkulur fillimisht nga jotja.[I]

[I]Kjo thënie mund të kuptohet në dy mënyra.

Sipas versionit të parë, kur ushqen ligësi ndaj dikujt, dhe ai me ligësi përgjigjet. Pra, kush nuk do që të ketë të këqija nga të tjerët, duhet të mos u bëjë të këqija. Në këtë kuptim, zemra njerëzore është një pasqyrë e zemrave të qenieve të tjera njerëzve. E meqë çdo zemër është si të tjerat, mund ta ç'rrënjosë të keqen prej tyre vetëm si ta ketë çrrënjosur prej vetes. Kjo është arsyeja, pse njeriu e vlerëson pastërtinë e zemrës së një tjetri me pastërtinë e zemrës së vet: Po të mos ketë ligësi në zemrën tënde, as në të tjetrit nuk do të ketë. Tregohet se dikush e kishte pyetur një mikun e vet se sa e donte. Përgjigja ishte kjo: "Pyet zemrën tënde".

Kjo do të thotë se dashuria mund të ekzistojë vetëm si e ndërsjelltë.

Sipas interpretimit të dytë, në rast se duam ta largojmë një njeri nga rruga e keqe, duhet që në fillim të jemi larguar vet prej saj. Vetëm në këtë mënyrë këshilla që mund të japim bëhet nxitëse dhe me vlerë për të tjerët, ndryshe nuk sjell asnjë dobi.

[150] Pra, sa më bujar të jesh në marrëdhëniet me të tjerët, sa më shumë dije dhe mençuri të zotërosh dhe sa më shumë paqe të kesh në shpirt.

179. Këshilla s'i vlen kokëmushkës.

180. Lakmia është skllavëri pa fund.

181. Pakujdesia hap punë, maturia mbaron punë.

182. Të heshtësh kur mund të thuash diçka të mençur, është po aq keq sa të thuash diçka që nuk vlen.

183. Kur bëhen dy thirrje të kundërta, njëra të fton patjetër në udhë të gabuar.

184. Kurrë nuk kam patur dyshuar për të drejtën, qysh në çastin kur m'u tregua.

185. Unë nuk kam thënë gënjeshtra, as më janë thënë gënjeshtra. Dhe nuk kam gabuar njeri, as më kanë gabuar.

186. Ai që valavit sot flamujt e tiranisë, nesër[151] do dojë të kishte qenë duarthare[152].

187. Ndarja[153] është në prag të derës.

188. Kushdo që ka dalë kundër së drejtës, është shkatërruar.

189. Nëse durimi s'bie paqe fare, padurimi vret për fare.

190. Çudi: Kalifati u dhënka përmes shoqërisë me Profetin, e jo dhe përmes shoqërisë e afërisë në gjak me të!

Shënim i Sejjid Raziut: Lidhur me këtë çështje, njihen edhe disa vargje të Imam Aliut:

*Nëse erdhët vërtet në krye pas një këshillimi[154],*
*pse nuk morët me vete edhe rojet e këshillës?!*

*E nëse u zgjodhët falë shoqërisë dhe afrimit[155],*

*pse nuk më lajmëruat, por qetë aq shpërfillës?*
*A s'isha më pranë Profetit[I] kur zbriti Zbulimi[156]?!*

[151] Në Ditën e Gjykimit.

[152] Nga dëshpërimi dhe pendesa.

[153] Nga kjo botë.

[154] Fjala është për procedurën e zgjedhjes së kalifit në Beni Sakife, pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, ndërkohë që Imam Aliu merrej me ritet e varrimit të tij.

[155] Me Profetin e Shenjtë.

[156] Revelacionit Hyjnor, Zbulesës së Zotit.

[1]Profetit të Islamit. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi ('Izzu'd-Din 'Abd al-Hamid ibn Hibatul'llah al-Mu'tazili [1190-1257]) thotë:

> Imam Aliu u drejtohet Ebu Bekrit e Umerit në prozë dhe poezi. Këtij të fundit i adresohet në prozë për rolin që kishte luajtur ditën e Sekifes, kur Ebu Bekri i kishte kërkuar dorën[157] që t'i betohej për besnikëri. Umeri i ishte përgjigjur: "Ti ke qenë sahab i Lajmëtarit të Zotit në të gjitha rrethanat, të mira apo të këqija qofshin. Prandaj ma jep ti dorën mua".
>
> Lidhur me këtë argument të Umerit, Imam Aliu i thotë: "Nëse ju thoni se Kalifati i duhet dhënë atij, si sahab i Profetit të Shenjtë në të gjitha rrethanat, pse nuk ia dhatë më përpara atij[158] që në këtë pikë është njësoj me të, por që ka më shumë se ai afërsinë me Profetin në gjak?"
>
> Imam Aliu i drejtohet me një poezi të tij edhe Ebu Bekrit, që e përdori farefisninë për herë të parë si argument me ensarët, duke u thënë: "Ne[159] jemi fis me Lajmëtarin e Zotit, ne jemi njerëzit, ku mbiu far' e tij".
>
> Pasi mori betimin e besnikërisë nga një grup i vogël njerëzish në Sekife, Ebu Bekri u kërkoi muslimanëve që ta pranonin për kalif, meqenëse e kishin pranuar si të tillë edhe '*ehlu'l-hali we'l-'akd*'[160].
>
> Lidhur me këtë çështje, Imam Aliu thotë: "Sa për argumentin që u dhatë ensarëve, se jeni nga e njëjta farë, nga ka dalë Lajmëtari i Zotit, dhe se jeni pjesëtar i fisit të tij, është dikush tjetër[161] ai që ka lidhje gjaku më të afërta me Profetin e Shenjtë. E sa për pretendimin se jeni pranur kalif pas këshillimit me bashkëpunëtorët e Profetit të Shenjtë, ata që ju i quani '*ehlu'l-hali we'l-'akd*', si ka mundësi që ditën e Sekifes nuk ishin të pranishëm pjesa më e madhe e bashkëluftëtarëve të tij për t'u betuar për besnikëri mbi dorën tuaj?" (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 18, f. 416).

191. Në këtë botë, njeriu është nishani, drejt të cilit fluturojnë shigjetat e vdekjes; është si ajo pasuria, rrokullimën e së cilës e ngut çdo e papritur. Në të, çdo gllënjkë ka mbytje dhe çdo kafshatë asfiksí. Askush s'merr gjë në të, po të mos humbasë gjë tjetër, askujt s'i shtohen ditët që ka jetuar, pa i firuar

[157] Ditën e Sekifes.

[158] Imam Aliut.

[159] Kureishët.

[160] Grup njerëzish që kanë ndikim në komunitet dhe konsultohen lidhur me zgjidhjen e problemeve delikate (nënkupton pjesëmarrësit e takimit të Sekifes).

[161] Imam Aliu.

ditët e ymrit. Ne vetë jemi ndihmës të vdekjes, vetë jetët tona janë shënjestra të saj. A mund të pritet përjetësi në këtë vend, ku nata e dita s'ngrehin gjë më këmbë, pa përgatitur më parë ç'farë duhet për ta rrëzuar e shpërbërë atë që mezí mundi të ngrihej?

192. O bir i Ademit: Gjith' ç'fiton mbi ç'ke nevojë, s'është për ty, po për të tjerët.

193. Zemrat verbohen[162] po t'i shtërngosh[163], sepse janë mbrujtur me pasion e prirje për përparim dhe tërheqje. Prandaj, të nxiten për veprim kur kanë pasionin e përparimit.

194. *Imam Aliu thoshte shpeshherë:*

Në jam i indinjuar, kur duhet ta bëj zap zemëratën time? Kur të mos kem fuqi për të marrë hakun tim, që pastaj të thonë 'bën mirë që duron'? Apo kur të kem fuqi e mjete për hakmarrje, që të më thonë 'bën mirë që fal'?

195. *Imam Aliu kaloi pranë një grumbulli mbeturinash e pisllëqesh dhe tha:*

Kjo është ajo, për të cilën kopracët janë dorështërnguar.

*Në një tjetër traditë, tregohet se Imam Aliu ka thënë:*

Kjo është ajo, për të cilën jeni ngrënë deri dje me njeri-tjetrin!

196. Vetëm kamja që shkon për dije nuk vete dëm.[I]

---

[I]Njeriu që merr mësim e përvojë, duke shpenzuar para e pasuri, nuk duhet të vajtojë për humbjen e tyre, sepse përvoja dhe mësimi kanë më shumë vlerë se pasuria. Sido që të jetë, pasuria shpenzohet, kurse përvoja të mbron nga rreziqet e të ardhmes.

Një njeri i ditur ra në varfëri, pasi kishte qenë tepër i pasur. E pyetën, ç'i kishte ndodhur pasurisë së tij, e ai u përgjegj: "Me të kam blerë përvojë, e kjo më ka dalë më e dobishme se pasuria. Humba gjith' sa kisha, po unë vetë nuk kam dalë i humbur".

197. Zemra lodhet njësoj si trupi, prandaj duhet çlodhur me thënie të urta.

198. *Kur dëgjoi parullën e harixhitëve, 's'ka gjykim tjetër, veç atij të Zotit',*

---

[162] Nxitja për veprim pëlqehet e pranohet, vetëm kur bëhet për gjëra që duket qartë se synojnë të mirën e njeriut.

[163] Që të bëjnë diçka që nuk duan ta bëjnë, ngaqë nuk e shikojnë apo nuk e kuptojnë të mirën e saj.

*Imam Aliu tha:*

Thënia është e drejtë, por interpretimi është i gabuar.

199. Imam Aliu ka thënë për turmat:

Janë njerëz që bëjnë forcë të madhe sa kohë janë bashkë; po veç e veç janë anonimë.

*Tregohet se Imam Aliu ka thënë gjithashtu:*

Janë njerëz që bëjnë dëme sa kohë rrinë bashkë, e bëjnë të mira kur janë veç e veç.

*Atëhere e pyetën: "E kuptojmë që janë të dëmshëm, sa kohë rrinë bashkë. Po mirë-sinë e tyre kur rrinë veç e veç, si ta kuptojmë?" Ai u përgjigj:*

Punëtorët i kthehen punës e bëhen të dobishëm për të tjerët. Për shembull, muratori shkon ku ndërtohet, endësi ku endet dhe furrxhiu ku piqet bukë.

200. *Një keqbërës u suall përpara Imam Aliut, e me të ishte dhe një turmë kureshtarësh. Imam Aliu tha:*

Mallkuar qofshin fytyrat që i shohim vetëm kur ndodhin ngatërresa!

201. Njeriu ka dy engjëj mbrojtës. Vdekja vjen vetëm pasi ata t'ia kenë hapur rrugën drejt tij. Sigurisht, koha e caktuar për ardhjen e saj është për të një mburojë.

202. *Kur Talhai dhe Zubejri i thanë se ishin gati t'i betoheshin për besnikëri, po t'u jepte pjesë në të*[164]*, Imam Aliu u tha:*

Jo. Por do merrni pjesë në fuqizimin e Kalifatit, duke më dhënë mbështetje e ndihmuar në rast nevoje e vështirësie.

203. O njerëz, kini frikë nga Zoti, sepse ju dëgjon kur flisni dhe e di se ç'fshihni[165] prej Tij. Bëhuni gati për t'u takuar me vdekjen, se do t'ju zërë edhe po t'ia mbathni, do t'ju marrë edhe po t'i rezistoni, dhe do t'ju kujtojë edhe po ta harroni.

204. Kur dikush nuk ju është mirënjohës, kjo s'duhet t'ju ndalojë në bërjen e punëve të mira. Për to mund t'ju jetë mirënjohës një tjetër, që nuk ka patur fare përfitim prej tyre; madje ka të ngjarë që mirënjohja e tij të jetë më

[164] Në Kalifat.

[165] Gjëra që ju i quani sekrete.

e madhe se e atij, që përfitoi. Zoti e do atë që bën mirë[166].

205. Çdo gjë e mbush enën ku është, përveç dijes që hap vend për tjetër dije.

206. Shpërblimi i parë i të urtit është mbështetja që i jepet kundër injorantit.

207. Duro edhe kur mezi përmbahesh, sepse rrallë ndodh që t'u pëlqesh të tjerëve, pa u bërë dhe ti njësoj me 'ta.[I]

[I]Njeriu me temperament të hedhur duhet të bëjë çmos të vetëpërmbahet, edhe po t'i duhet të sajojë një fasadë gjakftohtësie, megjithëse kjo mund të mos jetë në natyrën e tij. Sigurisht, ai do ketë në fillim vështirësi në frenimin e vetvetes, por, duke vepruar në këtë mënyrë, mund t'ia dalë pak e nga pak që ta bëjë vetëpërmbajtjen tipar të karakterit të tij. Dhe, kur ta ketë bërë, nuk do të ketë më nevojë të shtiret, sepse kjo do t'i bëhet natyrë.

208. Kush mban vetveten parasysh[167], del i fituar, kush e harron, vuan. Ai që druan, fiton siguri[168]. Kush nxjerr mësim[169], ndriçohet; kush ndriçohet, urtësohet; dhe kush urtësohet, i futet dijes.

209. Bota do kthehet prapë nga ne, pasi na ka refuzuar[I], siç i rikthehet deveja–nënë të voglit, pasi i fut një të kafshuar.

*Pastaj Imam Aliu recitoi këtë ajet:*

> **"E Ne duam t'u japim favoret Tona atyre që në këtë tokë trajtoheshin si të pafuqishëm, dhe do t'i bëjmë Imamë[170] e trashëgimtarë."**
>
> (Kur'ani, 28:5).

[I]Kjo thënie ka parasysh Imamin e fundit[171] në plejadën e dymbëdhjetë Imamëve. Me daljen e tij, u vjen fundi të gjitha shteteve dhe qeverive. Atëhere njerëzimi do të bëhet dëshmitar i të vërtetës, së cilës i referohet vargu që është cituar më lart, si dhe thënia profetike, sipas së cilës,

[166] Kur'an, 3:134, 148; 5:93.

[167] Njeh të metat dhe të mirat që ka, pikat e forta e të dobta të tij.

[168] Nga ndëshkimi i Zotit.

[169] Nga ngjarjet dhe gjërat që e rrethojnë.

[170] Udhërrëfyes në besim.

[171] Imam Mehdiun.

Kushdo mund ta qeverisë këtë botë; por, më në fund, fatet e saj do bien në duart e pasardhësve të Aliut.

210. Kija frikën Zotit si ai që, pasi ndahet nga punët e kësaj bote, e përgatit veten[172] duke u përpjekur e punuar në ditët që i mbeten, duke u ngutur për shkak të rrezikut[173], dhe duke u përqendruar vetëm te arritja e synimit, mbyllja e udhëtimit dhe vendi i rikthimit.

211. Bujaria është mburoja e nderit; vetëpërmbajtja të mban të mos bëhesh lolo[174]; ndjesa është taksa e suksesit; përçmimi është ndëshkimi i tradhtarit, dhe këshillimi është mënyra më e mirë e udhëheqjes. Kush pëlqen veç mendt e vet, rrezikon veten e vet. Qëndresa mposht gjëmat e kësaj bote, kurse padurimi i shton vuajtjet prej saj. Kënaqësia më e madhe është dorëheqja nga ambiciet. Mentaliteti prej skllavi është gjiri që mëkon pasionet. Aftësia i ndihmon ruajtjes së përvojës. Dashuria është ma-rrëdhënie e përdorur mirë. Mos i jepni besim njeriut të dëshpëruar!

212. Sqima është varr për intelektin njerëzor.[I]

[I]Ashtu si ziliqari, që s'mund të vlerësojë gjë të mirë tek njeriu që ka zili, sqimatari nuk mund t'i durojë shfaqjet e intelektit e të cilësive të mira tek të tjerët; si rezultat, ai nuk mund të përfitojë nga këto cilësi kaq shumë të vyera për intelektin njerëzor.

213. Shpërfille vuajtjen, ndryshe s'do ndihesh kurrë i lumtur.

*Sipas një versioni tjetër:*

Shpërfille vuajtjen e pikëllimin - dhe do ndihesh përherë i lumtur.[I]

[I]Çdokush e ka një mangësi apo një tjetër. Nëse ajo do bëhet shkak për t'u ndenjur larg të tjerëve, pak nga pak do nisin të largohen të gjithë miqtë dhe njeriu do mbetet vetëm e i braktisur, kështu që jeta e tij në këtë botë do të bëhet gjithmonë e më e zymtë dhe hallet do t'i shtohen parreshtur. Njeriu duhet ta kuptojë që në këtë shoqëri nuk mund të priten engjëj, sepse vetëm nga ata nuk mund të kesh arsye për t'u ankuar. Ai duhet të jetojë me këta njerëz që janë e ta kalojë jetën me ta, kështu që duhet t'i honepsë mangësitë e tyre sa më shumë që

[172] Për të dhënë llogari në Ditën e Gjykimit.

[173] Të rënies në gabim e mëkat dhe të vdekjes pa qenë ende gati.

[174] Bufonit ose budallait (në oborret mbretërore).

të mundet dhe të mos i dramatizojë telashet që ata i krijojnë.

214. Pema trungbutë ka gjethnajë më të dendur.[I]

[I]Njeriu mendjemadh e zevzek nuk mund të arrijë kurrë sukses në krijimin e një mjedisi të këndshëm përreth vetes. Prania e tij i vë në siklet e i bezdis të njohurit e miqtë e tij. Kurse njeriut të përmbajtur e gojë-ëmbël duan t'i rrinë afër e t'i bëhen miq të gjithë. Në kohë vështirësie, të gjithë e ndihmojnë dhe e përkrahin një njeri të tillë, dhe kjo ia bën jetën të suksesshme.

215. Kundërshtimi e tut këshillën e mirë.

216. Kush jep bujarisht, ndihet i pushtetshëm.

*Sipas një versioni tjetër:*

Kush arrin pushtet, nis ta abuzojë.

217. Karakteri i njeriut njihet në kohë ndryshimesh[175].

218. Nuk është e sinqertë miqësia e mikut që të ka zili.

219. E shumta e mangësive në gjykim buron nga lakmia.[I]

[I]Kur bie në lakmi e kopraci, njeriu bëhet rob i shumë të këqijave si ryshfeti, vjedhja, abuzimi, huazimi me fajde dhe veprime të tjera imorale të kësaj natyre. Ndërkohë, mendja shastiset kaq shumë nga shkëlqimi i ambicieve të shfrenuara, saqë nuk mund t'i shikojë efektet e pasojat negative të këtyre sjelljeve dhe nuk është më në gjendje të vërë pengesa në udhën e tyre, as e zgjon dot vetëdijen nga përgjumja dhe apatia. Por kur bëhet gati të niset nga kjo botë, njeriu zbulon se gjithçka kishte mbledhur ishte vetëm për këtë botë e se nuk mund të marrë asgjë me vete; e kjo i vlen vetëm sa për t'i hapur sytë[176].

220. Vendimi i bazuar në gjasa nuk është drejtësi.

221. Barra më e keqe për Ditën e Gjykimit është despotizmi ndaj tjetrit.

222. Akti më i lartë i njeriut fisnik është të bëjë sikur s'di për atë që di[177].

[175] Shpesh është rënia në mjerim dhe fatkeqësi ajo që nxjerr në pah cilësitë e mira të njerëzve.

[176] Ky konstatim s'mjafton më për ta shpëtuar.

[177] Lidhur me të tjerët.

223. Modestia ia fsheh të metat kujtdo që vesh me veshjen e vet.[I]

[I]Ai që stoliset me veshjen e modestisë, s'i lejon vetes punë të këqija. Njerëzit nuk presin të këqija prej tij. Po, edhe në ndodhtë që të kryejë ndonjë veprim të gabuar, ai s'e bën hapur këtë gjë, sepse vetija e modestisë i ka rrënjosur zakonin e veprimit pa bujë dhe larg syve të njerëzve të tjerë.

224. Të folurit me heshtje prodhon dinjitet; drejtësia shton miqtë e besës; bujaria lartëson prestigjin; bekimet breshërojnë kur kërkon përvuajtshëm; përballja me problemet të bën udhëheqës; sjellja civile ia pret hovin çdo kundërshtari; të marrit i hiqet përkrahja me vetëpërmbajtje.

225. Çudi që lakmitari nuk lakmon shëndet![I]

[I]Ziliqarët kanë lakmi për pronën e pozitën e të tjerëve, por jo për shëndetin dhe fuqinë e tyre fizike, edhe pse këto janë bekimet më të vyera, që mund t'i jepen një njeriu. Kjo shpjegohet me faktin se pronat e pasuritë bëjnë më shumë përshtypje me salltanetin e tyre të jashtëm e me mundësitë që japin për qetësi e komfort, ndërkohë që shëndeti nuk ngjall asnjë interes në këtë pikëpamje. Problemet që lidhen me të shihen zakonisht si rutinë dhe gjykohen si gjëra që presin. Për pasojë, lakmitari nuk e sheh shëndetin si diçka të denjë për prirjet e tij lakmitare.

Në këtë mënyrë, ndodh shpesh që njeriu ta shikojë një punëtor duke mbartur ngarkesa tërë ditën e ditës, pa u ndier ziliqar për fuqinë e tij, sikur ajo dhe shëndeti i tij të mos ia vlenin të shiheshin me sy lakmitari. Por vjen një kohë kur njeriu sëmuret dhe e kupton se ishte shëndeti, që deri atë çast nuk kishte patur fare rëndësi për të, që meritonte vërtet të lakmohej. Kjo thënie na mëson ta shohim shëndetin si mirësi tepër të çmuar, për mbrojtjen e së cilës duhet të jemi të vëmendshëm e të kujdesshëm.

226. Lakmitari është gjithmonë në kthetrat e turpit.

227. *Kur e pyetën për besimin, Imam Aliu tha:*

Besim do të thotë vlerësim me zemër, pohim me gjuhë dhe veprim me gjymtyrë.

228. Në fakt, kush dëshpërohet nga kjo botë[178], shfaq pakënaqësi ndaj Zotit, pse e lë të jetë siç është. Kush ankohet nga fatkeqësitë, ankohet nga Zoti.

[178] Për largimin prej saj.

Kush i afrohet e përulet dikujt për shkak të pasurisë, i ka humbur dy të tretat e fesë së tij. Kush shkon në Skëterrë, edhe pse e ka njohur Kur'anin, nuk ka patur respekt sa duhet për vargjet e tij. Kur zemra skllavërohet nga kjo botë, në të bëjnë fole tri gjëra: Ankthi, që e mbërthen përgjithnjë; lakmia, që s'e lëshon asnjë çast; dhe ambicia, që s'kënaqet dot kurrë.

229. Qenia i kënaqur është po aq e mirë sa pasuria. Mirësia e karakterit moral është po aq e mirë sa bekimi.

*Imam Aliun e pyetën për thënien e Zotit:*

**"Ne padyshim do bëjmë që ai[179] të jetojë një jetë të mirë e të pastër."**

(Kur'ani, 16:97).

*Ai u përgjegj:*

Kjo ka parasysh qenien i kënaqur.[I]

[I]S'ka dyshim që mirësjellja dhe karakteri i moralshëm janë bekime. Njeriu që i ka këto cilësi, di të futet me anë të tyre në zemrat e të tjerëve, duke e bërë të këndshëm mjedisin e tij rrethues dhe duke i bërë më të lehta rrugët drejt lumturisë e qetësisë së tij. Të gjitha këto efekte janë të njësojta me pasojat e bekimit. Nga ana tjetër, edhe qenia i kënaqur e i lumtur me mjetet ekzistuese të jetesës përbën një kapital e pasuri të vërtetë, e kjo për faktin se njeriu, që i ka këto cilësi, nuk e shikon të nevojshme që t'u drejtohet të tjerëve kur i mungon gjë; rrjedhimisht, ai është i pavarur nga të tjerët, njësoj si ata që kanë prona e zotërime e që i për-mbushin vetë nevojat e tyre.

*Kushdo që kënaqet me kafshatën që i jepet -*
*thatë apo e lagur qoftë -*
*është zot e mbret mbi gjithë steretë e detet.*

230. Bëhu ortak me të suksesshmit, sepse ata mund të shtojnë dhe pjesën tënde.

231. *Për thënien e Zotit:*

**"Zoti urdhëron drejtësi dhe mirësi,"**

(Kur'ani, 16:90).

[179] Besimtari i devotshëm.

*Imam Aliu ka thënë:*

Këtu '*Adl*' do të thotë 'shpërndarje e barabartë', kurse '*Ihsan*' do të thotë 'mirësi'.

232. Atij, që jep me dorë të shkurtër, i është dhënë me dorë të gjatë.

Shënim i Sejjid Raziut: Sipas kësaj thënieje, edhe sikur shpenzimi për lëmoshë nga pasuria të jetë i vogël, Zoti i Madhëruar jep shpërblim të mirë për të. Dy duart që përmenden këtu përfaqësojnë dy lloje bujarishë. Në këtë mënyrë Imam Aliu bën dallimin midis bujarisë së njeriut dhe asaj të Zotit, duke e përshkruar të parën si të kufizuar e të dytën si të madhe. Sigurisht, mirësia e Zotit është pakrahasimisht superiore ndaj asaj të njeriut, sepse është jetike dhe sepse prej saj burojnë të gjitha mirësitë e tjera.

233. *Imam Aliu i ka thënë të birit, Hasanit:*

Mos bëj thirrje për luftë, po nëse të sfidojnë, përgjigjiu sfidës. Ai që fton në luftë është rebel, dhe rebeli ka për hak rrënimin.[1]

[1]Nëse armiku kërkon luftë dhe merr nisiativën e fillimit së saj, i duhet dalë përpara për t'i bërë ballë. Sido që të jetë, nuk duhet kaluar i pari në sulm, sepse kjo është arrogancë dhe shkelje[180] dhe ai që tregon arrogancë e teprim, do të dërrmohet e mundet. Ja pse Imam Aliu hynte në fushën e betejës vetëm kur e sfidonte armiku, ndërkohë që vet ai nuk ka sfiduar asnjëherë. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Nuk kemi dëgjuar kurrë që Imam Aliu të ketë sfiduar njeri për duel. Ai hidhej mbi armikun dhe e vriste vetëm kur e ftonin në dyluftim, ose kur sfida ishte totale. (*Sherh* Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 4, f. 433).

234. Tiparet më të mira te gratë - sqima, kursimi dhe droja - janë më të këqijat për burrat. Gruaja sqimatare s'lejon njeri t'i afrohet, gruaja e kursyer e përdor më mirë pasurinë e saj e të burrit, dhe gruaja zemërdrojtur druhet nga gjithçka që i ndodh.

235. *Dikush i kërkoi Imam Aliut: "Na fol për të diturin". Ai tha:*

I ditur është ai që i vë gjërat në vendin që u takon.

*Pastaj i kërkuan të fliste për të paditurin. Imam Aliu u përgjegj:*

[180] E porosive të Zotit.

Sapo ju fola për të.

Shënim i Sejjid Raziut: Natyrisht, mosditja e vendit të duhur të gjërave është injorancë. Imam Aliu nuk foli për të padituri, sepse e kishte përshkruar tashmë, ngaqë cilësitë e tij janë të kundërtat e cilësive të njeriut të ditur.

236. Për Atë Zot, kjo botë e juaja është në sytë e mi më e pështirë se një kërmë derri në thonjtë e një lebrozi.

237. Një grup njerëzish e adhuron Zotin për favore; ky është adhurim tregtarësh. Një tjetër grup e adhuron nga frika; ky është adhurim skllevërish. Pastaj është grupi që e adhuron nga mirënjohja; në të bëjnë pjesë njerëzit e lirë.

238. Ngado që ta kthesh, gruaja është mëkatare; por, më e keqja në të, është se s'bën dot pa të.

239. E drejta humbet nga mosveprimi, miku - nga përgojimi.

240. Guri i futur pandershmërisht në themelet e shtëpisë është garanci e rrënimit të saj.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo thënie i vishet edhe Profetit, po s'është për t'u çuditur që thëniet e tyre ngjajnë me njëra-tjetrën, sepse gufojnë nga e njëjta gurrë dhe përhapen me të njëjtat mjete.

241. Dita e të shtypurit mbi shtypësin do të jetë më e mundimshme se dita e shtypësit mbi të shtypurin.[1]

---

[1]Nuk është e lehtë ta durosh dhunën e kësaj bote, por është shumë më e vështirë të përballosh ndëshkimin e botës tjetër për ushtrimin e saj. Edhe sikur të përfshijë një jetë të tërë, koha e vuajtjes së padrejtësisë në këtë botë është e kufizuar, kurse ndëshkimi për padrejtësinë në botën tjetër është Skëterra, aspekti më i frikshëm i së cilës është përjetësia dhe fakti që në të nuk ka vdekje, që do mund t'u jepte fund torturave të saj. Kur një vrasës vret dikë, vuajtjet e viktimës mbarojnë me vrasjen e saj. Më pas asaj s'mund t'i bëhet asgjë, kurse vrasësi do ta vuajë përjetësisht ndëshkimin e flakëve të Ferrit.

Një vjershë persiane thotë:

*Tani që s'jemi më, s'na bëni më gjë dot,*

*atë që bëtë këtu, s'e lani dot me lotë*[181].
*Vajtoni sa të doni, po vajtët n'atë Botë!*

242. Nga Zoti të kesh frikë, qoftë edhe fare pak; dhe ruaj një perde mes Atij e vetes, qoftë edhe fare të hollë.

243. Pyetja me shumë përgjigje mbetet pa përgjigje.[I]

[I]Kur një pyetjeje i jepen përgjigje nga anë të ndryshme, secila prej tyre mund të nxjerrë pye-tje të tjera, kështu që puna degradon në një lumë fjalësh dhe të gjithë nisin të merren me përgjigjen e pyetjeve që dalin rishtas. Kjo e vështirëson dhe më shumë zgjidhjen e problemit fillestar, edhe për faktin se të gjithë përpiqen të mbrojnë mendimin e tyre, duke kërkuar e për-dorur lloj-lloj argumentesh. Si rezultat, problemi ngatërrohet keq e më keq dhe numri i madh i interpretimeve bëhet shkak që zgjidhja e tij të mbarojë me dështim të plotë.

244. Çdo bekim ka në vetvete të drejtën e Zotit. Zoti e rrit bekimin, kur i përmbushet e drejta, dhe e heq fare, kur ajo nuk përfillet, por nëpërkëmbet.

245. Kur aftësia shtohet, frika shterohet.

246. Ruhuni nga heqja e bekimit, sepse jo çdo gjë që ikën kthehet përsëri.

247. Bujaria rri më pranë të mirës, sesa përkujdesja për fisin.

248. Provoi se nuk gabohet atij që të quan të mirë.

249. Veprimi më i mirë nis nga detyrimi i vetvetes.

250. E njoha Zotin e Madhëruar kur më duhej të braktisja vendimet, të prishja planet dhe të humbisja kurajon.[I]

[I]Argumentimi i ekzistencës së Zotit me heqjen dorë nga vendimet e marra më parë dhe humbjen e kurajos, duket qartë në rastin e atij që vendos të bëjë diçka, por e ndryshon mendjen përpara se të hidhet në veprim, për t'iu futur një pune tjetër, të pamenduar më parë. Ndryshimi i mendimeve dhe vendimeve dëshmon ekzistencën e një fuqie ma-dhore, që rri përmbi mundësitë njerëzore, i mban punët tona nën kontroll, dhe ka pushtetin që t'i kthejë planet e njeriut nga hiçi në realitet dhe nga realiteti në hiç. Pra, është e domosdoshme që të pranohet një autoritet suprem, i cili mund të bëjë ndryshime dhe ndërhyrje në punët tona.

251. Helmi i kësaj bote të ëmbëlson në botën tjetër, dhe ëmbëlsia e kësaj

[181] Në Botën tjetër nuk pranohet më pendesë.

bote të helmon në botën tjetër.

252. Zoti e bëri besimin pastrim nga idhujtaria[182], lutjen - pastrim nga krenaria, zekatin - mjet jetese, agjërimin - sprovën e njeriut, haxhxhin - shtyllë të fesë, xhihadin - nder të Islamit, urdhërimin për mirë[183] - të mirën e njerëzve të thjeshtë, largimin nga e keqja - sinor për djallëzinë, përkujdesjen për të afërmit - shtim të tyre, shpagimin - kufi të gjakderdhjes, ndëshkimin - domosdoshmëri të ndalimit, ndalimin e alkoholit - roje të mendjes, ndalimin e vjedhjes - rrënjë të virtytit, ndalimin e inçestit[184] - shëndet për pasardhësit, ndalimin e sodomisë[185] - shumim të pasardhësve, ndalimin e gënjeshtrës - lartësim të së vërtetës, dëshminë - përfundim të mosmarrëvehjes, paqen - mbrojtje nga rreziku, përgjegjshmërinë - garanci për sukses, Imametin - mburojë të rendit, dhe bindjen[186] - shenjë respektimi të Imametit.[I]

---

[I]Para se të renditë disa nga qëllimet e objektivat kryesore të porosive të Sheri'atit[187], Imam Aliu trajton aspektet e besimit, sepse pikërisht besimi përbën bazën e moralit fetar dhe pa besimin nuk do ngrihej fare çështja e ndonjë kodi apo juridiksioni fetar. Besimi nënkupton pranimin e ekzistencës së Krijuesit dhe pranimin e Njëshmërisë së Tij. Kur zemra bëhet strehë e një besimi të tillë, njeriu nuk pranon të përulet më përpara ndonjë qenieje tjetër, dhe as trembet apo ndikohet nga ndonjë fuqi apo pushtet tjetër. Në këtë mënyrë, besimtari çlirohet mendërisht nga gjithë lidhjet skllavëruese dhe i përkushtohet vetëm Zotit. Si rezultat, besimi te Një Zot i Vetëm e shpëton shpirtin njerëzor nga përdhosja politeiste.

Lutja[188] është më e rëndësishmja e gjithë formave të adhurimit. Ajo bëhet në pozicione të ndryshme - më këmbë, ulur, përkulur dhe shtrirë. Të gjitha format e saj janë mjete shumë të efektshme për të asgjësuar tek njeriu shfaqjet e vanitetit, krenarisë, vetëkënaqësisë dhe egoizmit, duke krijuar në vend të tyre zakonin e përunjies dhe të nënshtrimit. Në fakt, veprimet dhe lëvizjet e njeriut që e mban veten mbi çdo gjë e njeri tjetër, prodhojnë krenari dhe fodullëk, kurse veprimet e përvuajtura të besimtarit mbjellin në zemrën e tij cilësinë e përunjësisë dhe të bindjes. Ushtrimi i përhershëm i këtyre veprimeve i jep njeriut mundësi ta mbajë veten nën kontroll

---

182 Duke mohuar besimin në shumë perëndi.

183 Për të bërë mirë.

184 Marrëdhënieve seksuale me të afërmit në gjak.

185 Seksit anal ose homoseksualizmit.

186 Ndaj Imamëve.

187 Të ligjit fetar islam.

188 *Salat*-i ose lutja, apo namazi.

dhe e pajis me modesti e temperament të moderuar. Dikur Arabët mbaheshin aq shumë më të madh, sa nuk ndaleshin kurrë gjatë kalërimit për të ngritur diçka që u kishte rënë për tokë, dhe nuk përkuleshin kurrë për të shtërnguar rripin e liruar të sandaleve. Por ishin po ata njerëz që më pas, në lutjet kolektive në pozicionin shtrirë, e pluhurosnin fytyrën dhe e mbështesnin ballin mu tek këmbët e lutësve përpara tyre; në këtë mënyrë, ata e braktisën vanitetin dhe karakterin rebel paraislamik dhe fituan shpirtin e Islamit të vërtetë.

Zekati ka të bëjë me njeriun që është në gjendje ta përballojë. Ai duhet të paguajë çdo vit një pjesë të caktuar nga fitimet apo pronat e tij për ata që janë të varfër e nuk kanë mjete të mjaftueshme jetese. Kjo është porosi e detyrueshme e Islamit dhe synon krijimin e një mekanizmi që mund t'i mbrojë njerëzit e kësaj kategorie nga të këqijat e varfërisë e të mjerimit, në mënyrë që asnjë pjesëtar i komunitetit të mos vuajë për mjetet kryesore të jetesës. Objektiv tjetër i kësaj takse është që pasuria të qarkullohet nga një person te një tjetër dhe të mos përqendrohet në duart e një pakice.

Agjërimi është një formë adhurimi që nuk ka të bëjë fare me ekzibicionizmin[189], por frymëzohet vetëm nga qëllime të pastra dhe fisnike. Njeriu që agjëron nuk e zgjat dorën për të ngrënë dhe nuk e humbet kontrollin mbi vetveten nga etja zhuritëse, megjithëse mund të jetë krejt vetëm, megjithëse uria e mundon dhe mungesa e ujit ia ka shterur fuqitë, dhe megjithëse askush nuk mund të shikojë në stomakun e tij, nëse ka ngrënë apo ka pirë. Të gjitha këto flasin për karakterin e tij të pastër, i cili i mban në fré impulset pasionale njerëzore, që nxitin prirje për lëshim e harrim. Pikërisht kjo përbën arritjen më të madhe të agjërimit: Fakti që ai kalit e pastron vullnetin e njeriut dhe e bën gati për veprim, duke e mbajtur nën kontroll të plotë.

Qëllimi i haxhxhit është të mblidhen muslimanët nga të gjitha anët e globit në të njëjtin vend, për të manifestuar madhështinë e Islamit, përtërirë pasionin e adhurimit, dhe krijuar lidhje vëllazërore midis besimtarëve.

Qëllimi i xhihadit është të luftohet me të gjitha fuqitë e mjetet kundër forcave që kërkojnë pengimin dhe shkatërrimin e Islamit, si dhe përpjekja për stabilitetin dhe përparimin e tij. Në këtë rrugë hasen vështirësi të panumërta dhe rreziqe të shumta për jetën, por lajmi i mirë i paqes dhe i jetës së përjetshme gjenerojnë guximin e duhur për përballimin dhe mposhtjen e tyre.

Urdhërimi i të mirës dhe ndalimi i të keqes janë mjete efektive për t'u dëftuar njerëzve rrugën e drejtë dhe për t'i larguar nga e liga. Në qoftë se një bashkësi nuk ka njerëz që marrin përsipër përmbushjen e kësaj detyre, atë s'mund ta shpëtojë gjë nga shkatërrimi dhe rënia shumë e shpejtë në nivelet e antimoralit e të shoqërisë së degraduar. Ja përse Islami i

[189] Dëshira për t'u dukur apo për të vënë në dukje diçka me veprimet që bën.

jep kësaj çështjeje rëndësi të veçantë në raport me çështjet e tjera dhe e gjykon si mëkat të pafalshëm lënien e saj në harresë.

Udhëzimi për t'u kujdesur për farefisin e porosit besimtarin t'u shërbejë të afërmve të vet. Të paktën, ai duhet të ruajë kontaktet dhe lidhjet me ta, në mënyrë që të kujdeset për pastërtinë e shpirtrave të tyre, të zhvillohen lidhjet familjare dhe që individët e veçuar të mund t'i japin njëri-tjetrit fuqi dhe ndihmë.

E drejta për të marrur hak është e drejtë që u njihet të afërmve të çdo personi të vrarë. Të afërmit e viktimës mund të kërkojnë një jetë për një jetë, në mënyrë që frika nga ushtrimi i të drejtës së hakmarrjes të mos i lejojë njerëzit t'i marrin jetën njëri-tjetrit; nga ana tjetër, të drejtës për hakmarrje i vendoset kufi, duke mos lejuar vrasjen e më shumë se një personi për çdo të vrarë. Pa dyshim, këtu ka rolin e saj të madh edhe falja ose ndjesa, por ato nuk mund të jenë të mira kur çojnë në shkeljen e një të drejte personale dhe në rrezikimin e paqes. Në raste të tilla hakmarrja mbetet e vetmja rrugë për sigurimin e jetës njerëzore dhe ndalimin e gjakderdhjes e të vrasjes masive. Zoti thotë lidhur me këtë:

> **"Dhe për ju, o njerëz që kuptoni, ka garantim të jetës me ligjin e shpagimit."**

(Kur'ani, 2:179).

Ndëshkimi ka për qëllim që njeriu të vlerësojë seriozitetin e dhunimit të gjërave të ndaluara nga Zoti, në mënyrë që t'u rrijë larg nga frika e dënimit.

Dehja nga pijet alkoholike shpie në shpërqendrim të të menduarit, dobësim të ndijimeve dhe mjegullim të të kuptuarit. Si rezultat, njeriu kryen veprime të tilla, që nuk do t'i bënte në gjendje esëll. Përveç kësaj, alkoholi rrënon shëndetin, e bën trupin të prekshëm nga sëmundjet infektive dhe jep shqetësime të tilla si pagjumësia, rheumatizma e nervozizmi. Ligji Islam e ka ndaluar pijen pikërisht për shkak të këtyre pasojave të këqija.

Vjedhja, si përvetësim i pasurisë së dikujt tjetër, është zakon i keq, që nxitet nga pushteti i lakmisë dhe pasionet e liga; dhe, meqë frenimi i pasioneve në nivele të moderuara është dëlirësi, edhe qëndrimi larg vjedhjes dhe mbajtja nën fré e lakmisë dhe e pasioneve të liga, prodhon dëlirësi.

Inçesti dhe sodomia janë ndaluar në mënyrë që të mund të mbahet nën kontroll prejardhja familjare e të mos degjenerohet e pakësohet raca njerëzore. Sipas ligjit Islam, të lindurit nga inçesti nuk gjykohen të ligjshëm, në pikëpamje gjenealogjike, prandaj s'e gëzojnë të drejtën e trashëgimisë; kurse në rastin e praktikave të panatyrshme seksuale, nuk flitet më për pasardhës. Nga ana tjetër, ushtrimi i praktikave të tilla të ndyra shkakton sëmundje që shpien në degradimin e jetës dhe ndërprerjen e linjës së vazhdimësisë së saj.

Ligji i dëshmimit shërben për rastet kur një palë mohon të drejtën e një tjetre, në

mënyrë që kjo e fundit ta rifitojë e ruajë të drejtën e saj nëpërmjet dëshmimit të saj.

Qëndrimi larg gënjeshtrës e falsitetit ka për qëllim të nxjerrë sa më qartë në pah peshën dhe rëndësinë e së vërtetës, si e kundërt e tyre. Nga ana tjetër, përkrahja e së vërtetës ndihmon fuqimisht shmangien e dobësive morale të falsitetit dhe mashtrimit nëpërmjet dobive dhe përparësive të saj të qarta.

'Selam' do të thotë paqe dhe paqedashje. Është e qartë që sjelljet dhe qëndrimet paqësore ofrojnë rrugën më rezultative në përpjekjet për mbrojtjen nga rreziqet dhe ndalimin e luftës. Zakonisht njerëzit e kuptojnë këtë fjalë si përshëndetje të ndërsjelltë e urim për të mira, por këtë interpretim nuk e mbështet as konteksti i saj, dhe as fakti që përdorimi i saj futet në vargun e gjërave të detyruara. E vërteta është se ajo përbën një ndër mjetet e sigurisë prej rreziqeve, pikërisht sepse nënkupton rrugën e paqes e të paqedashjes. Kur dy muslimanë takojnë njëri-tjetrin, ata i garantojnë 'selam' njëri-tjetrit . Kjo do të thotë se ata i njoftojnë njëri-tjetrit dëshirën për të mirën e secilit prej tyre. Pas kësaj, ata duhet të ndihen të sigurtë nga njëri-tjetri.

Përgjegjshmëria e përgjegjësia nuk lidhen veç me pronën; mungesë përgjegjshmërie është edhe dështimi i njeriut në kryerjen e detyrave të tij. Kur muslimanët janë të përgjegjshëm për të gjitha çështjet që u takojnë, realizohet objektivi i rendit e i organizimit të kombit dhe konsolidohet njëjësia e komunitetit.

Institucioni i Imametit synon krijimin e kushteve për unifikimin e kombit dhe mbrojtjen e dispozitave të Islamit nga ndryshimet e modifikimet. Në qoftë se kombi s'ka një prijës e feja s'ka një mbrojtës, nuk mund të ruhet rendi i kombit dhe nuk mund të garantohet siguria e dispozitave të Islamit nga ndërhyrjet e palejuara. Natyrisht, këto objektiva mund të arrihen vetëm nëse bëhet e detyrueshme bindja e njerëzve ndaj një institucioni të tillë. Në rast të kundërt, në qoftë se Imami nuk dëgjohet dhe pasohet pa bindje, ai nuk do mundë ta ruajë drejtësinë e barazinë, as do sigurojë të drejtat e të shtypurit nga shtypësit, dhe as do administrojë e imponojë ligjet e Sheri'atit. Në këto kushte, nuk mund të shpresohet kurrsesi largimi nga kjo botë i të keqes dhe djallëzisë.

Fjala 'Imamet' (*Imameh*) është shfaqur si e tillë në kopjet korrekte të '*Nehxhul Belaga*' dhe në shumë shkrime të komentuesve të kësaj vepre, si Ibn Ebi'l-Hadidi (vol. 19, f. 90); Ibn Mejthemi (vol. 5. ff. 367-368); *Minhaxh ul-barah* (vol. 21, f. 318); *Nihajeh ul-irab* (vol. 8, f. 183; *el-Bihar* i el-Mexhlisiut (vol. 6, f. 111), etj.

Por ka disa botime të këtij libri, të shtypura në Egjipt, ku kjo fjalë është shtrembëruar nga '*Imameh'* (Imamet) në '*emaneh'* (besim) ose 'amanet' (lënie në mirëbesim). Të habit fakti që kjo fjalë është shfaqur si '*emaneh'* edhe në botimin e parë të '*Nehxhul Belaga*', të publikuar në këtë vend (vol. 4, f. 350), si dhe në botimin e dytë të Muhammed Ebu'l-Fadl Ibrahimit (vol. 19, f. 86), megjithëse që të dyja botimet janë shoqëruar me komente të Ibn Ebi'l-Hadidit, i cili dihet mirë që përdor termin '*Imameh'*, si gjithë komentuesit e tjerë.

Sa për interpretimin e shprehjes që lidhet me Imametin si 'ruajtje e rendit në komunitet', dhe bindjen, si 'shenjë e respektimit të Imametit', vlen të citohet ky mendim i teologëve:

> Kushdo që ka njohur përvojat negative dhe ka analizuar parimet politike, e pranon si të vetëkuptueshme që njerëzit do mund të shkonin gjithmonë e më shpejt drejt shëndoshjes së shoqërisë së tyre dhe do t'i iknin gjithmonë e më larg degjenerimit të saj, po të kishin një prijës, të cilit i binden se i udhëheq mirë, pengon keqbërësin në bërjen e së keqes dhe njeriun e padrejtë në bërjen e padrejtësisë, merr hakun e të shtypurit nga shtypësi, i udhëheq njerëzit drejt parimeve racionale e detyrimeve fetare, i mban ata larg nga praktikat korruptive, që shkaktojnë rrënim të rendit e të punëve të tyre tokësore, dhe i detyron t'u shmangen të këqijave që sjellin mjerime e mundime në këtë botë, duke vendosur ndëshkim të drejtë për të gjitha shkeljet e bëra. (*el-Babu'l-Hadi Asha*, përk. Anglisht, f. 63).

253. *Imam Aliu thoshte:*

Kur doni ta vini në bé njeriun e lig, le të thotë se është e vepron me pëlqimin e Zotit e me vullnetin e Tij. Nëse gënjen, po prapë betohet me këto fjalë, ndëshkimi vjen më shpejt. Se në u betoftë për Zotin që është Një e pa zot tjetër krah Tij, ndëshkimi vonohet ngase këto fjalë shprehin thjesht të vërtetën e Njëshmërisë së Zotit.[I]

---

[I]Ibn Mejthemi tregon për dikë që ishte ankuar tek kalifi abbasid, Mensuri, kundër Imam Xha'fer es-Sadikut. Mensuri e kishte thirrur Imamin dhe i kishte thënë se filan person e fajësonte se kishte thënë kështu e ashtu. Imami u përgjegj se gjithçka ishte shpifje dhe se në këto akuza nuk kishte asgjë të vërtetë, pastaj kërkoi që të thirrej personi në fjalë dhe të pyetej përpara tij. Dhe kështu u bë. Por ai pohoi se gjithçka që kishte thënë më parë, kishte qenë e vërtetë dhe korrekte. Atëhere Imami i tha se, nëse ngulte këmbë që ishte vërtet ashtu, le të betohej me fjalët që do t'i thoshte ai. Fjalët ishin: "Unë jam dhe veproj në saje të Fuqisë dhe të Pushtetit të Zotit". Nuk kaloi shumë kohë pasi mashtruesi u betua në këtë mënyrë, dhe ai pësoi një atak paralize e u mbërthye në vend, kurse Imami doli me nder e prestigj të pacenuar (*el-Kafi*, el-Kulejni, vol. 6, ff. 445-446; *el-Bihar*, el-Mexhlisi, vol. 47, ff. 164-165, 172-175, 203-204; *el-Fusul ul-muhimmeh*, Ibn es-Sebagh el-Maliki, ff. 225-226; *es-Sawa'ik ul-muhrike*, Ibn Haxher el-Mekki el-Shafi, f. 120; *Xhami keramet ul-ewlija'*, el-Nabhani el-Shafi, vol. 2, f. 4).

Një ngjarje si kjo ka ndodhur edhe në mbretërimin e Harun er-Rashidit, nipit të Mensurit (766-809 A.D.). Abdullah ibn Musabi (nipi i Abdullah ibn Zubeirit, armikut të mirënjohur të Ehl-i Beitit të Profetit të Shenjtë) shpifi tek Harun er-Rashidi kundër Jahja ibn Abdullah ibn el-Hasan ibn (el-Imam) el-Hasan ibn Ali ibn Ebi Talibit, duke thënë se po përgatiste një komplot për ta

përmbysur me forcë. Jahjai i kërkoi Abdullahut të betohej përpara Harunit në të njëjtën mënyrë si kishte bërë Imam Xha'feri. Abdullahu u betua siç i thanë, por nuk kaloi shumë dhe iu shfaqën simptomat e lebrës në prani të vetë Harunit. Tre ditë më pas vdiq, pasi i ranë të tërë flokët dhe iu rrëzua mishi copa-copa. Pas kësaj, Haruni thoshte shpesh: "Sa shpejt ia mori Zoti hakun Jahjait mbi Abdullahun!" (*Mekatil et-talibijin*, Ebu'l-Faraxh el-Isfahani, ff. 472-478; *Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, ff. 340-342; *Tarikh Baghdad*, el-Khatib el-Baghdadi, vol. 14, ff. 110-112; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 19, ff. 91-94; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 10, ff. 167-168; *Tarikh ul-khulefa'*, es-Sujuti, f. 287).

254. O bir i Ademit, mos ia ler në dorë njeriu punët e pronës tënde. Merru ti vetë me të e bëj si do doje të bëhej pas vdekjes tënde.[I]

[I]Kur njeriu mendon ta shpërndajë për lëmoshë një pjesë të pasurisë së tij pas vdekjes, nuk duhet të presë që këtë punë t'ia bëjnë të tjerët, po të merret vet me të e ta përfundojë vet, mundësisht sa është gjallë. Gjithmonë ekziston mundësia që pasardhësit e tij të mos veprojnë sipas testamentit, ose që vet ai të mos lërë testament. Disa vargje Persiane thonë:

*Në s'je rob i kamjes, përdore sa je gjallë,*
*se jotja do jetë veç gropa ku t'kanë kallë.*

255. Zemërimi i ngjan çmendurisë kur përfundon në pendesë; se kur s' përfundon, është çmenduri.

256. Sa më pak hasét[190], aq më shumë shëndet.[I]

[I]Duket se smira prodhon në trup lëndë të dëmshme, që cenojnë e shkatërrojnë balancën e energjive jetësore tek njeriu. Si rezultat, ai dobësohet e shpirti i vyshket. Ja pse ziliqarët nuk lumturohen kurrë, por treten në flakët e smirës.

257. *Imam Aliu i tha Kumeil bin Ziad en-Nekhaiut:*

O Kumeil, mësoi njerëzit e tu që ditës të dalin për fisnikërim e natës për të përkujdesur e siguruar ata që flenë. Sepse betohem për Atë, dëgjimit të të Cilit s'i shpëton asnjë zë: Kur i jep tjetrit kënaqësi, Zoti krijon prej saj diçka të veçantë, që, sa herë ke ndonjë vuajtje, të rrjedh si ai uji gurgullues dhe ta shporr, siç shporret deveja e tërbuar.

[190] Smirë.

258. Kur marrin punët tëposhtë, negocio me Zotin duke dhënë lëmoshë.

259. Besa me të pabesin është pabesi ndaj Zotit, mosbesimi ndaj të pabesit është besnikëri ndaj Zotit.

260. Ka njerëz që sillen hap pas hapi drejt ndëshkimit përmes një trajtimi të mirë, ka të tjerë që mbeten në mashtrim, sepse u mbulohen të këqijat; por ka dhe nga ata që mbahen me shpresë, për shkak të fjalëve të mira, që u thuhen.

Që të gjithë harrojnë që dhënia e kohës[191] është sprova më e madhe, që ka bërë Zoti.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo thënie është shfaqur dhe më parë, por ky version përmban një shtesë shumë të bukur e me vlerë.

261. *Kur mori vesh për sulmin e mercenarëve të Mu'avies në Anbar, Imam Aliu u ngrit e u nis i vetëm kundër tyre. Më në fund, njerëzit e tij e ndalën në Nak-hile dhe i thanë: "O Prijës i Besimtarëve, mjaftojmë ne për t'u bërë ballë". Ai ua ktheu:*

Ju s'më mjaftoni as kundër vetes suaj, si më mjaftokeni kundër të tjerëve? Më parë ishin të qeverisurit që ankoheshin për padrejtësitë e qeverisësve, e sot jam unë që ankohem për padrejtësitë e atyre që qeveris unë; sikur unë të isha vartës e shtetas i thjeshtë i tyre, e ata eprorët dhe sundimtarët e mi!

Shënim i Sejjid Raziut: Këto fjalë Imam Aliu i ka thënë në një fjalim që është për-fshirë tashmë në përmbledhjen e ligjëratave[192]. Pasi mbaroi së foluri, i dolën përpara dy bashkëluftëtarë të tij e njëri prej tyre tha: "Unë nuk komandoj njeri, përveç vetes e tim vëllai[193]. Prandaj urdhëro ç'të duash, o Prijës i Besimtarëve, se ne do ta bëjmë". Imam Aliu u tha: "E si mund ta arrini synimin tim vetëm ju të dy!?"

262. *Thuhet se Haris bin Huti shkoi tek Imam Aliu dhe i tha: "Vërtet mendon se mund të bindem lehtë, që njerëzit e Xhemelit ishin në gabim?" Imam Aliu ia ktheu:*

---

[191] Për t'u penduar e për të ndërprerë praktikat e vesit e të mëkatit.

[192] Shiko ligjëratën 27 në këtë libër.

[193] Kur'an, 5:25.

O Haris, ti ke parë përherë nën vete, asnjëherë mbi vete, prandaj dhe e ke vështirë. Ti nuk e ke njohur të vërtetën, pra, si mund ta dish kush është në të drejtë? Por ti nuk ke njohur as të padrejtën, pra, si mund ta dish kush është në gabim?"

Atëhere Harisi tha: "Meqë qenka kështu, po iki bashkë me Sa'd bin Malikun e Abdullah bin Umerin".

Imam Aliu ia ktheu:

Epo, Sadiu dhe Umeri nuk kanë qenë ndonjëherë në krah të së drejtës, as e kanë braktisur ndonjëherë të padrejtën.[I]

---

[I]Sa'd ibn Maliku (ose Sa'd ibn Ebi Wekkasi[194]) e Abdullah ibn Umeri ishin nga ata që nuk iu afruan, as e përkrahën apo ndihmuan Imam Aliun. Pas vrasjes së Kalifit të Tretë, Sa'd bin Ebi Wekkasi u tërhoq në një vend të shkretë dhe e kaloi jetën në të, pa pranuar t'i betohej Imam Aliut për besnikëri, si Kalif. Por, pas vdekjes së Imam Aliut, ai shprehej herë-herë i penduar, duke thënë:

> Unë pata mendimin tim, po ai ishte i padrejtë. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, f. 116).

Kur Mu'avia e qortoi, pse nuk e kishte përkrahur në luftën e tij kundër Imam Aliut, Sa'di i tha:

> Pendohem vetëm pse nuk kam luftuar kundër grupit të rebeluar[195]. (*Ahkam ul-Kur'an*, el-Xhasasi el-Hanefi, vol. 2, ff. 224, 225; *el-Furu*, Ibn Muflih el-Hanbeli, vol. 3, f. 542).

Kurse Abdullah bin Umeri, megjithëse i ishte betuar Imam Aliut për besnikëri, nuk pranoi ta ndihmonte në luftë, me pretekstin se nuk donte të përfshihej në vëllavrasje e gjakderdhje dhe se kishte zgjedhur të vetizolohej për t'iu kushtuar adhurimit.

Një poezi persiane thotë:

> Më zi se të zezën njeriu gjykon
> atë që më tepër të zezën nxiron.

Edhe Abdullah bin Umeri është shprehur shpesh herë i penduar, bile në momentet e fundit të jetës së tij ka thënë:

> Unë nuk gjej ndonjë gjë, për të cilën të ndihem i trishtuar në këtë botë, përveç faktit që nuk luftova kundër grupit të rebelëve, në krah të Ali ibn Ebi Talibit, ashtu si ma kërkonte të bëja Zoti i Madh e i Gjithëpushtetshëm. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, ff. 115-116; *es-Sunen ul-kubra*, el-Bejhaki, vol. 8, f. 172; *et-Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 4, Pjesa

---

[194] Sahab i Profetit, babai i Umer ibn Sa'dit, që vrau Imam Huseinin.

[195] Kundër Mua'vies dhe njerëzve të tij.

I, ff. 136, 137; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 953; *Usd al-ghabah*, Ibn ul-Athir, vol. 3, f. 229; vol. 4, f. 33; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 3, f. 182; vol. 7, f. 242; *el-Furu*, Ibn Mufli el-Hanbeli, vol. 3, f. 543; *Tefsir Ruh ul-me'ani*, el-Alusi, vol. 26, f. 151).

263. Njeriu me pushtet sikur kalëron një luan: Ia kanë 'kalin' lakmí, po vetëm ai e di ç'kalëron.[I]

---

[I]Personi me post të lartë në oborrin mbretëror shikohet me lakmi për pozicionin, rangun, prestigjin dhe nderimet që i bëhen. Por vetë ai trembet gjithmonë se mos dashamirësia mbretërore kthehet në të kundërt e se mos e marrin me sy të keq, e turpërojnë, e vrasin apo shkatërrojnë. Në këtë vështrim, gjendja e tij është si ajo e atij që kalëron një luan: Njerëzit mrekullohen prej tij, por vet ai jeton me rrezikun, mos luani i kthehet dhe e bën copë, apo e rrëmben zvarrë për në strofkën e tij fatale.

264. Bëju mirë njerëzve në zí, që t'u bëhet mirë dhe të tuve, në mbetshin qyqarë.

265. Fjala e mençur shëron kur sqaron dhe sëmur kur mjegullon.[I]

---

[I]Intelektualët dhe burrat e shtetit kanë përgjegjësi për përmirësimin apo përkeqësimin e gjërave, sepse njerëzit e thjeshtë janë nën ndikimin e tyre, besojnë në ta e veprojnë si ata, ngaqë i shohin fjalët dhe punët e tyre si të drejta dhe shembullore. Pra, nëse këshilla e tyre synon përmirësimin e gjendjes, prej saj fitojnë përmirësim e ngritje me mijëra njerëz; por nëse mësimet e tyre mbajnë të fshehura qëllime të mbrapshta, ato do bëhen shkak që mijëra njerëz të çorodîten dhe të futen në rrugë të keqe. Ja përse thuhet:

*Kur të urtët e kësaj bote ta shpërdorin urtësinë,*
*Çoroditja dhe e keqja si kërpudhat do të mbijnë.*

266. *Dikush i kërkoi Imam Aliut t'i përkufizonte thelbin e fesë. Ai i tha:*

Eja të ta shpjegoj nesër në prani të të gjithë njerëzve, që po ta harrosh ti, të mund ta kujtojnë të tjerët; sepse fjala është si gjahu i plagosur, që fërgëllon e mund të kapet nga disa, por mund t'u shpëtojë ca të tjerëve.

Shënim i Sejjid Raziut: Kemi parë tashmë në kapitullin e mëparshëm, si iu përgjegj këtij njeriu Prijësi i Besimtarëve, dhe pikërisht me thënien e tij[196], që nis

---

[196] Shiko thënien nr. 31 në këtë libër.

me fjalët, 'Besimi ka katër aspekte ...'.

267. O bir i Ademit, mos e vuaj qysh sot shqetësimin e ditës që ende s'ka ardhur. Kur të vijë ajo ditë në jetën tënde, Zoti do sjellë me të edhe mjetet përkatëse të jetesës.

268. Duaje mikun deri te një cak, se mund të të bëhet armik një ditë. Urreje armikun deri te një cak, se mund të të bëhet mik një ditë.

269. Në botë ka dy punëtorë. I pari punon për këtë botë, e puna për të ia heq mendjen nga bota tjetër. Shqetësimi i tij i vetëm është të mos i lërë fëmijët të varfër, kurse për vete s'pyet shumë. Punëtorët si ky e shpenzojnë jetën për të mirën e të tjerëve. I dyti është ai që në këtë botë punon për atë që pritet të vijë pas saj. Ai e siguron pjesën e tij të kësaj bote pa e munduar shumë veten. Rjedhimisht, ai i gëzon të dyja fitimet e bëhet pronar i të dyja botëve në të njëjtën kohë. Punëtorët si ky kanë dinjitet të lartë përpara Zotit, i cili s'lë gjë pa ua dhënë, kur ia kërkojnë.

270. *Tregohet që kohët e fundit të kalifatit të Umer bin Khatabit, disa persona ngritën problemin e zbukurimeve të shumta të Qabes, duke thënë: "S'ka ç'i duhen Qabes stolitë! Do ishte më mirë sikur me to të pajisej një ushtri e fuqishme muslimane". Kalifi ishte gati të ndiqte këshillat e tyre, po pastaj vendosi të këshillohej me Imam Aliun. Ky i tha:*

Kur i zbriti Kur'ani Profetit, kishte katër burime pronash. Njëri ishte prona e individëve muslimanë, e cila u shpërndahet trashëgimtarëve të tyre në pajtim me rregulla të caktuara; i dyti ishte feji[197] që u shpërndahej personave, për të cilët ishte paracaktuar; i treti ishte khumsi[198], për të cilën Zoti kishte treguar si të përdorej; i katërti ishte sadakaja[199], që administrohej, edhe ai, sipas udhëzimeve të Zotit. Edhe atë kohë ekzistonin zbukurimet e Qabes, po Zoti i la si ishin, dhe këtë e bëri jo nga mospërfillja apo ngaqë s'e dinte se ekzistonin. Prandaj, leri aty ku i la Zoti dhe Profeti i Tij.

*Pas kësaj Kalifi tha: "Po të mos kishe qenë ti, do ishim turpëruar keq". Dhe i la zbukurimet ashtu si ishin.*[1]

---

[1]Nga të tre kalifët e parë, Umer bin Khatabi e kishte zakon ta pyeste shpesh herë

---

[197] Një lloj takse mbi tokat e zaptuara nga ushtritë muslimane.

[198] Taksa 1/5 (shih Kur'ani, 8:41) që shkon në favor të Profetit e të pasardhësve të tij. Është abroguar nga sunnitët, por aplikohet ende nga shiitët.

[199] Dhuratat dhe lëmoshat që jep muslimani.

Imam Aliun për zgjidhjen e problemeve shumë të ndërlikuara, duke përfituar me këtë rast nga dijet e tij të gjera. Kurse dy kalifët e tjerë janë këshilluar me të tepër rrallë dhe kanë përfituar fare pak prej tij, i pari për shkak të qëndrimit të shkurtër në krye të kalifatit, dhe i dyti për shkak të disa rrethanave të veçanta të kalifatit të tij e të njerëzve që mbante afër. Umeri e lavdëronte shumë Imam Aliun për njohuritë e tij të thella, duke thënë:

> Njeriu më i ditur ndër të gjithë ne në jurisprudencë e gjykim është Aliu. (*es-Sahih*, el-Bukhari, vol. 6, f. 23; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 5, f. 113; *el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, f. 305; *et-Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 2, Pjesa II, f. 102; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1102).

Sigurisht, dëshmia e Umerit dhe e njerëzve të tjerë nuk është e vetmja për këtë çështje, sepse vet Umeri e një grup sahabësh të Profetit të Shenjtë tregojnë se i Dërguari i Zotit thoshte shpesh:

> Aliu është më i dituri në drejtësi e gjykim ndër të gjithë njerëzit e ummetit[200] tim. (*Akhbar ul-kuda*, Waki, vol. 1, f. 78; *Mesabih us-sunneh*, el-Beghawi, vol. 2, f. 203; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 1, ff. 16-17; vol. 3, f. 1102; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ud-Din et-Taberi, vol. 2, f. 108; *es-Sunen*, Ibn Maxheh, vol. 1, f. 55).

Po për këtë temë, Ahmed ibn Hanbeli rrëfen nga Ebu Hazimi se njëherë dikush kishte shkuar tek Mu'avia dhe i kishte bërë disa pyetje rreth fesë. Mu'avija i kishte thënë: "Bëja Aliut këto pyetje, se ai di më shumë". Por njeriu kishte ngulur këmbë: "Unë do dëshiroja përgjigjen tuaj, jo të Aliut". Mu'avia e kishte urdhëruar të mos fliste më, duke i thënë: "Kjo është gjëja më e keqe që kam dëgjuar prej teje. Në këtë mënyrë, ti po shpreh urrej-tjen tënde kundër njeriut që Lajmëtari i Zotit e kishte mësuar vetë dhe e kishte përkuj-desur si ai zogu-nënë, që e ushqen zokthin e tij duke i futur në gojë me sqep njërën farë pas tjetrës. I Dërguari i Allahut ka thënë për të,

> 'Ti ke ndaj meje të njëjtën pozitë që kishte Haruni pranë Musait, veçse pas meje s'do ketë profet tjetër',

kurse Umeri i drejtohej për të zgjidhur probleme, që nuk i zgjidhte dot njeri tjetër". (*Fejd ul-kadir*, el-Menawi, vol. 3, f. 46; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb et-Taberi, vol. 2, f. 195; *es-Sawa'ik ul-muhrike*, Ibn Haxher el-Mekki, f. 107; *Fet'h ul-bari*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 17, f. 105).

Edhe Umeri thoshte shpeshherë:

> Të tillët si Ali ibn Ebi Talibi s'i lind më nëna. Po të mos kishte qenë Aliu, Umeri do të kishte marrë fund. (*Tewil mukhtelef ul-hadith*, Ibn Kutejbe, f. 102; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1103; *Kudat ul-Andalus*, el-Maliki, f. 73; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb et-Taberi, vol. 2, f. 194; *el-Menakib*, el-Khawarizmi el-Shafi'i, f. 39; *Jenabi ul-muweddeh*,

[200] Bashkësisë së muslimanëve.

el-Kunduzi el-Hanefi, ff. 75, 373; *Fejd ul-kadir*, el-Menawi, vol. 4, f. 356).

Umeri thoshte gjithashtu:

> Zoti më ruajt nga problemet, ku Ebu'l-Hasani[201] nuk është i pranishëm! (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, ff. 1102-1103; *at-Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 2, Pjesa II, f. 102; *Sifat us-sahvah*, Ibn ul-Xhewzi, vol. 1, f. 121; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 4, ff. 22-23; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 3, f. 509; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 7, f. 360).

Shpesh herë Umeri i drejtohej Aliut në këtë mënyrë:

> O Ebu'l-Hasan, Zoti më ruajt nga kryesimi i një komuniteti ku ti s'do bëje pjesë. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 1, ff. 457-458; *et-Tefsir ul-Kebir*, Fakhr ed-Din er-Razi, vol. 32, f. 10; *ed-Durr ul-menthur*, es-Sujuti, vol. 3, f. 144; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ud-Din et-Taberi, vol. 2, f. 197; *Fejd al-kadir*, el-Menawi, vol. 3, f 356; *es-Sawa'ik ul-muhrike*, Ibn Haxher el-Mekki, f. 107).

Por, mbi të gjitha këto dëshmi është vlerësimi që Profeti i Shenjtë i ka bërë Imam Aliut. Vetë Umer ibn el-Khatabi, Ebu Sa'id el-Khudriu dhe Muadh ibn Xhebeli tregojnë se Profeti i Shenjtë ka thënë:

> O Ali. Unë kam më shumë se ti profetësinë, sepse pas meje nuk do të vinë më profetë të tjerë. Ti ke më shumë se të tjerët shtatë cilësi fisnike: Ti je i pari që besoi te Zoti; je përmbushësi më i mirë i premtimit që i është bërë Zotit; partizani më i mirë i udhëzimeve të Tij; shpërndarësi më i paanshëm ndër të gjithë njerëzit; bërësi më i mirë i drejtësisë në gjirin e tyre; ai që sheh më qartë në thelbin e problemeve të diskutueshme; dhe më i spikaturi në virtyt e nder përpara Zotit. (*Hiljet ul-ewlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 1, ff. 65, 66; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ud-Din et-Taberi, vol. 2, f. 198; *el-Menakib*, el-Khawarizmi el-Shafi'i, f. 61; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 12, f. 214; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 13, f. 230).

Gjithashtu, tregohet nga Imam Aliu, Ebu Ejub el-Ensariu, Ammar ibn Jasiri dhe Burejdeh ibn Husejbi se i Dërguari i Zotit i ka thënë Fatimesë:

> A s'je e kënaqur? S'ka dyshim që unë të kam martuar me më të shquarin e besimtarëve të Islamit në të gjithë popullin tim, me më të diturin e tyre dhe me më të lartin ndër ta në çështjet e drejtësisë. (*el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 5, f. 26; *el-Musanaf*, es-Samani, vol. 5, f. 490; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1099; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 5, f. 520; *Kenz ul-ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 12, f. 205; vol. 15, f. 99; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, ff. 101, 114; *es-Sireh halebije*, Halebi, vol. 1, f. 285).

[201] Imam Aliu.

Pasi të kemi lexuar thënien vijuese të Profetit të Shenjtë, nuk është më për t'u habitur që Imam Aliut i është bërë vlerësimi i mësipërm për dijet e tij të gjera dhe zotësi në fushën e jurisprudencës e të gjykimit:

> Unë jam qyteti i dijes dhe Aliu është porta e tij; ai që do të përfitojë nga dija ime, duhet të kalojë përmes portës. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, ff. 126, 127; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1102; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 4, f. 22; *Tahdhib ul-tahdhib*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 6, ff. 320-321; vol. 7, f. 337; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, f. 114; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 12, ff. 201, 212; vol. 15, ff. 129-130).

Profeti i Shenjtë ka thënë gjithashtu:

> Unë jam thesari i urtisë dhe Aliu është porta e tij. Ai që do të marrë urti prej meje, të kalojë nëpër atë portë. (*el-Xhami us-sahih*, et-Tirmidhi, vol. 5, ff. 637-638; *Hiljet ul-ewlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 1, f. 64; *Mesabih us-sunneh*, el-Beghawi, vol. 2, f. 275; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ud-Din et-Taberi, vol. 2, f. 193; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 12, f. 201).

271. ***Tregohet se Imam Aliut i kishin çuar dy skllevër që kishin vjedhur në pronë publike. Njëri nga ata ishte blerë me paratë e komunitetit, kurse tjetri nga një individ i tij. Imam Aliu tha:***

I bleri me paratë e bashkësisë nuk do të dënohet, sepse një pasuri e Zotit ka përvetësuar një pasuri tjetër të Zotit. Kurse tjetri do dënuar.

*Si pasojë, tjetrit i prenë dorën.*

272. Nëse do t'ia dal t'i ngul mirë këmbët në këto toka të rrëshqitshme, do t'i ndryshoj disa gjëra.[I]

[I]Është fakt që s'mohohet, se pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, në fé ndodhën ndryshime. Pati njerëz që bënë amendamente më kokë të tyre dhe modifikuan porosi të *Sheri'atit*, ndonëse askush nuk ka të drejtë t'i ndryshojë, duke shpërfillur porositë e qarta të Kur'anit e të *Sunnetit*, apo duke imponuar porosi të sajuara nga imagjinata e mendja e tyre. Kështu për shembull, në Kur'an përshkruhet saktë, ç'rrugë duhet ndjekur për divorcin. Sipas tij, 'divorci i revokueshëm[202] mund të bëhet dy herë[203]', kurse në Kalifatin e Dytë u urdhërua të shpalleshin tre divorce për një rast të vetëm, me pretendimin se kjo procedurë ishte më e arsyeshme. Po kështu, nisi të zbatohet në trashëgimi sistemi i *aulit* dhe u

[202] Divorci që lejon rifillimin e marrëdhënieve bashkëshortore, kur midis ish bashkëshortëve nuk është futur martesë me njeri tjetër.

[203] Kur'an, 2:229.

futën në xhenaze katër *tekbire*. Në vazhdim të këtij procesi, në Kalifatin e Tretë u shtua një *ezan* në faljen e së premtes, u urdhërua falja e namazit të plotë në vend të *kasr*[204] dhe u lejua që namazi i bajrameve të paraprihej nga *hytbja*[205]. Në fakt, u fabrikuan me qindra porosi të kësaj natyre. Si rezultat i kësaj u zhduk kufiri midis porosive të rregullta e atyre të modifikuara ose të shtuara, kështu që urdhëresat e ligjshme e humbën autenticitetin. (Për ndryshimet e bëra shiko: *el-Ghadir*, al-Amini [nga Ebu Bekri], vol. 7, ff. 74-236; [nga Umeri], vol. 6, ff. 83-325; [nga Uthmani], vol. 8, ff. 98-387; *en-Nass we'l-ixhtihad*, Sherafud-Din el-Musawi, [nga Ebu Bekri], ff. 76-154; [nga Umeri], ff. 155-227; [nga Uthmani], ff. 284-289. Shih po ashtu *Mukadimmeh mir'at ul-ukul*, el-Askeri, vol. 1 & 2).

Si njohësi më i madh i Sheri'atit, Imam Aliu protestonte gjithmonë kundër këtyre risive dhe kishte pikëpamje të ndryshme nga ato të sahabëve të tjerë. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Është krejt e pamundur të mohojmë, që pikëpamjet e Imam Aliut për urdhëresat dhe vendimet e *Sheri'atit* ishin të ndryshme nga ato të sahabëve. (Sherh Nehxhul Belaga, Ibn Ebi'l-Hadid; vol. 19, f. 161).

Por, kur Imam Aliu mori përsipër zyrtarisht detyrën e kalifit, shpërthyen nga të gjitha anët rebelime e trazira, të cilat nuk e lanë të qetë deri në fund të jetës së tij, kështuqë nuk pati mundësi t'i ndreqte plotësisht udhëzimet e ndryshuara. Si rezultat, mbetën në përdorim shumë urdhëresa të sajuara e të dyshimta, sidomos në zonat më të largëta nga qendra. Megjithatë, njerëzit që i rrinin afër e pyesnin gjithmonë për porositë e *Sheri'atit* dhe i ruanin shpjegimet e tij. Kështu, praktikat korrekte nuk u shuan kurrë, kurse të gabuarat nuk u pranuan kurrë nga gjithë komuniteti.

273. Të jeni të bindur, se Zoti s'i ka dhënë askujt më shumë se ç'është urdhëruar në Librin e Fatit, sado të shumta, të zellshme dhe mendjemprehta të kenë qenë kërkesat; por as dobësia e njeriut dhe as pakësia e mundësive dhe e mjeteve të tij, nuk ia ndryshojnë dot rrugën asaj, çfarë është shkruar për të në Librin e Fatit. Ai që e kupton këtë dije dhe vepron sipas saj, ua kalon të gjithëve në siguri dhe përfitim; e kush nuk do që ta kuptojë, por e sheh me dyshim, ua kalon të gjithëve në dobësitë që fiton e humbjet që pëson. Shpeshherë janë favoret ato që e shpien në ndëshkim njeriun që i ka; shumë herë të tjera, ka qenë vuajtja, ajo që i ka bërë mirë njeriut që ka vuar. Prandaj, o ju, që më dëgjoni: Rriteni mirënjohjen, mpakeni urrejtjen dhe përmbajuni kufijve të asaj që ju është caktuar!

[204] Formë e shkurtuar e lutjeve, gjatë udhëtimit.

[205] Ligjëratë, fjalim.

274. Mos e këmbeni dijen me padije dhe bindjen me dyshim. Veproni[206], pasi të fitoni dije, dhe vazhdoni[207], pasi të krijoni bindje.[I]

[I]Dija dhe bindja kërkojnë të veprohet mbi bazën e tyre. Po të mos ecet në pajtim me to, s'ka kuptim të flitet më për dije dhe bindje. Kur njeriu pretendon se i njeh rreziqet e një rruge e, megjithatë, i futet pikërisht asaj rruge e jo ndonjë tjetre, me më pak rreziqe, kush mund të thotë se kishte dije e ndihej i sigurtë nga rreziqet e saj? Po të ishte vërtet kështu, do duhej t'i ishte shmangur asaj rruge në sajë të dijes dhe bindjes së tij. I njëjti arsyetim këshillon që njeriu që beson me bindje ringjalljen dhe përtejjetën, nuk duhet të gënjehet nga gjërat e kësaj bote, të shpërfillë jetën tjetër dhe të mbyllë sytë para ndëshkimit e shpërblimit të saj. Frika e ndëshkimit dhe e pasojave të këqija të veseve e pasioneve i bën këta njerëz t'i shtojnë vazhdimisht bagazhet me punët e tyre të mira e të virtytshme.

275. Lakmia të çon në burim e kthen mbrapsht pa pirë ujë. Ajo u futet përgjegjësive që s'i përmbush dot. Ndodh që ai që pi të mbytet pa e shuar etjen ende. Sa më shumë vlen gjëja e dëshiruar, aq më shumë dhemb humbja e saj. Ambicia ia verbon sytë logjikës. Pjesa e caktuar vjen vetvetiu, sado që t'i afrohesh a t'i ikësh larg.

276. O Zoti im, mos i lejo të tjerët të më njohin për të mirë, kur shpirtin ma rëndon mëkati ndaj Teje. Mos më lejo të shmangem nga mëkati, vetëm sa jam me të tjerë, duke e ditur që Ti di çdo gjë timen. Ndofta ashtu do isha i mirë për të tjerët, po cenet e mia s'i fsheh dot nga Ti. Ndofta ashtu do isha më pranë të tjerëve, por edhe më larg pëlqimit Tënd.

277. *Tregohet se Imam Aliu është betuar kështu:*

Betohem për Atë, që na lë të jetojmë një natë të zezë pas një dite të ndritur, që kjo nuk ka ndodhur.[I]

[I]Sejjid Raziu nuk thotë çfarë ishte ajo që nuk ka ndodhur, po është mjaftuar vetëm me pjesën e parë të shprehjes.

278. Puna e vogël, që përsëritet rregullisht ka më vlerë se e madhja, kur

[206] Duke vënë në bazë të veprimit dijet e fituara.

[207] Nëse dijet e fituara janë përligjur gjatë përvojës së veprimit.

bëhet angari.

***Kjo është thënie e njohur, që transmetohet edhe nga i Dërguari i Zotit.***

279. Kur gjërat e lëna në dëshirë pengojnë të detyruarat, hiqni dorë prej tyre!

280. Kush nuk harron që udha është e gjatë, rri përherë i përgatitur.

281. Perceptimi me sy s'është vrojtim real, sepse syri të gënjen herë-herë; po urtësia s'e gënjen kurrë njeriun që e përdor.

282. Midis jush e predikimit ka një perde iluzore.

283. Të padituritdo bëjnë me ju ç'të duan, sa kohë do mbani larg të diturit.

284. Dija ua refuzon shfajësimin atyre që kërkojnë pretekste.

285. Kush ra shpejt në kthetrat e vdekjes, kërkon kohë, e kush u takua vonë me të, kërkon pretekst[208].

286. Kjo botë fsheh një të keqe te çdo gjë që mendohet se është vetëm e mirë.

287. ***Dikush e pyeti Imam Aliun për kaderin[209]. Ai tha:***

Është një rrugë e errët, mos shkelni mbi të; është një oqean i thellë, mos u zhytni në të; është sekret i Zotit, mos u rrekni ta mësoni.

288. Kur do Zoti të poshtërojë dikë, e lë pa dije.

289. Kam patur në të shkuarën një vëlla në besim[I], që kishte prestigj të lartë në sytë e mi, sepse bota s'kishte vlerë për të e barku s'kishte pushtet mbi të. Ai s'vuante për gjëra që s'bëheshin të tijat, dhe kur merrte gjë, s'kërkonte më shumë. Të shumtën e kohës ishte pa fjalë, po kur fliste linte pa fjalë çdo folës. Dinte ta shuante etjen e kuriozëve[210]; ishte i dobët e i brishtë, po kur futej në luftë bëhej si tigri i pyjeve e gjarpri i shkrepave; nuk hidhte argumente, po të mos ishin vendimtare; s'qortonte njeri për çështje të falshme, pa dëgjuar më parë shfajësimet e tij; s'fliste për gjërat që i ngjallnin shqetësim, pa rigjetur më parë qetësinë; thoshte atë që do bënte e s'thoshte atë, që s'kish ndërmend të bënte; edhe pse mund t'ia kalonin në të folur, në heshtje s'ia shkonte dot njeri;

[208] Pse nuk e ka përdorur kohën për të kryer vepra të mira, ndonëse ajo nuk i ka munguar.

[209] Fatin.

[210] Atyre që i bënin pyetje.

ishte më i etuar në të mejtuar, se në të folur; nga dy sulme që do t'i kanoseshin njëherësh, do shquante atë që nxitej nga pasionet, për ta përballur të parin.

Të gjitha këto janë tipare që duhet t'i ketë njeriu, prandaj bëjini tuajat e kalojani njeri-tjetrit në përvetësimin e tyre. Po, dhe në mos i bëfshi tuajat të gjitha, dijeni se është më mirë të kesh një pjese të tyre, se të heqësh dorë nga të gjitha.

---

[I]Disa studjues janë të mendimit se njeriu, të cilin Imam Aliu e quan vëlla në besim e që e portretizon si më lart, është Ebu Dher el-Ghifariu, po ka dhe të tjerë që thonë se bëhet fjalë për Uthman bin Mazunin ose Mikdad bin Eswedin; megjithatë, ka mundësi që të mos jetë mbajtur parasysh ndonjë person i veçantë, sepse ndër Arabët është e zakonshme të flitet për vëlla e shok, pa mbajtur parasysh njeri të veçantë.

290. Edhe sikur Zoti të mos kishte bërë ndëshkim për mosbindjen ndaj Tij, do mjaftonte vetëm mirënjohja për mirësitë e Tij, që ajo të ndalohej.

291. *Duke ngushëlluar Ashas bin Kejsin për humbjen e të birit, Imam Aliu i tha:*

O Ashas, e kuptoj që je helmuar për tët bir, se ishtë gjaku e mishi yt, po Zoti e shpërblen durimin e dhembjes. O Ashas, në durofsh, punët do shkojnë prapë si bën ymër Zoti, përveçqë do marrësh shpërblimin e Tij. E, në mos durofsh, fati do bëjë prapë të tijën, po halli që të zuri nuk do jetë më i lehtë[211]. O Ashas, yt bir të lumturonte[212], po ishte sprovë e mundim për ty, kurse sot të helmon, ndonëse për ty është burim shpërblimi e mëshire!

292. *Kur kryheshin ritet e varrimit të Profetit të Zotit, Imam Aliu tha mbi varrin e tij:*

E di që durimi është i mirë, po jo kur kërkohet për ty; e di që dëshpërimi është dobësi, po jo kur e shkakton humbja jote. Dhembja për ty është e madhe dhe me të nuk matet dot dhembje tjetër, qoftë e mëparshme apo e mëvonshme.

293. Mos u shoqëro me të lajthitur, se hiqen sikur merren me punë të mëdha e duan të bëhesh edhe ti si ata.[I]

---

[211] Sepse i shtohet dhe mëkati i mospërmbajtjes.

[212] Sa ishte gjallë

[1]Njerëzit e lajthitur e budallenj i gjykojnë si krejt normale mënyrat e tyre të veprimit dhe u kërkojnë miqve të tyre të sillen e të bëhen si ata. Por kjo s'do të thotë se ata duan që miqtë e shokët e tyre të bëhen budallenj: Ata nuk mund ta duan një gjë të tillë, sepse s'e quajnë veten budallenj, ndryshe s'do ishin vërtet të atillë. Në fakt, ata e quajnë normale mënyrën si veprojnë e sillen dhe duan që edhe shokët e tyre të jenë po aq 'normalë' sa ata. Kjo është arsyeja pse i zbukurojnë punët e mendimet e tyre para të tjerëve, sepse përpiqen t'i bëjnë edhe ata që të veprojnë nën shembullin e tyre. Nuk përjashtohet kurrë mundësia që këto gjëra të ndikojnë edhe mbi shoqëruesit e tyre e këta t'i futen rrugës së marrëzisë. Prandaj është më mirë që njerëzve të tillë t'u rrihet larg.

294. *Imam Aliu u pyet për distancën nga Lindja në Perëndim. Ai u përgjigj:*

Është rruga që bën Dielli brenda një dite.

295. Miqtë e tu janë tre, edhe armiqtë e tu janë tre. Miqtë e tu janë: Miku yt, miku i mikut tënd dhe armiku i armikut tënd. Kurse armiqtë e tu janë: Armiku yt, armiku i mikut tënd dhe miku i armikut tënd.

296. *Imam Aliu po shikonte dikë që po ndeshej me armikun në një mënyrë që rrezikonte edhe vetë atë. Atëhere i tha:*

Ti je si ai që ia fut shpatën vetes për të vrarë armikun që i rri pas.

297. Sa shumë gjëra të mësojnë, sa pak gjëra që mësojmë![1]

[1]Po t'u vinim mendje zikzakeve e kapriçiove të kësaj bote dhe rrethanave të ndryshme historike e të dëgjonim për jetët e njerëzve të ndryshëm, do e shihnim veten rrethuar nga histori mësimdhënëse, të mjafta e të afta për të na nxjerrë nga përgjumja harrimtare, për të na dhënë përvojë dhe për të na çelur sytë e dhënë shikim të kthjellët. Lulëzimi dhe vyshkja e bimësisë, bërja e ç'bërja e gjërave dhe nënshtrimi i çdo krijese ndaj ndryshimit, na japin mësime që mjaftojnë për të shuar çdo shpresë për arritjen e përjetësisë në këtë botë mashtruese; veç në u mbyllçin sytë e veshët ndaj këtyre gjërave mësimdhënëse!

Një poet persian thotë:

*Plot me ngjarje e lanë të parët tanë këtë botë,*
*na flasin e japin mend, po lodhen kot më kot ...*
*Lum kush pa në to, ato që thotë i Madhi Zot!*

298. Kush e do sherrin, mëkaton, e kush s'ia vë veshin, pëson[213]; se zor

[213] Mbi bazën e këtij principi, Imam Aliu nuk mori asnjë herë inisiativën për t'u bërë sfidë kundërshtarëve

që sherrxhiu t'ia ketë frikën Zotit.

299. Nuk më brengos shumë gabimi, pas të cilit kam kohë t'i lyp Zotit ndjesë me dy rekate[214].

300. *Kur e pyetën Imam Aliun, si do t'i gjykonte Zoti njerëzit me gjithë numrin e tyre të madh, ai u përgjegj:*

Siç u siguron mjete jetese, me gjithë numrin e tyre të madh.

*Atëhere i thanë: "Si do t'u kërkojë njerëzve llogari Zoti, pa qenë i dukshëm për ta?" Ai u përgjegj:*

Siç u siguron mjete jetese, pa qenë i dukshëm për ta.

301. E thëna interpreton, e shkruara transmeton.

302. I goditpuri nga mjerimi s'është më nevojtar për lutje se i kursyeri prej tij, që është i pambrojtur, gjithsesi.

303. Njeriu është pjellë e kësaj bote, prandaj s'qortohet dot, pse e do të ëmën.

304. Lypsari është lajm i Zotit. Kur e përzë, përzë Zotin, kur i jep, e bën Zotin borxhli.

305. Njeriu që ka respekt për veten, nuk bën tradhti bashkëshortore.

306. Caku që i është vënë jetës, mjafton për t'u ndier i mbrojtur.[I]

[I]Rrufeja mund të shkreptijë miliona herë, stuhitë të tërbohen, dheu të tundet e malet të përplasen me njeri-tjetrin, po shkëndijën e jetës nuk e shuan dot asnjë ngjarje dhe nuk e dobëson dot as fryma e vdekjes, nëse s'ka sosur ende koha e caktuar për t'u jetuar. Në këtë vështrim, vet vdekja është roja dhe mburoja e jetës, përderisa ka një orë të fiksuar të ardhjes së saj, që nuk mund të bëhet dot më e hershme, as më e vonshme.

Një varg thotë:

*Mortja përgjon jetën, e kështu e mbron:*
*Të rri larg, pret fundin, andaj dhe jeton.*

307. Njeriu fle edhe pasi humb fëmijën, po kur humb pronën s'vë dot gjumë në sy.

të tij.

[214] Cikël i plotë në ritualin e faljes.

Shënim i Sejjid Raziut: Pra, njeriu mund ta durojë edhe vdekjen e fëmijës, po nuk e përmban dot veten, kur humbet pasurinë.

308. Miqësia e etërve krijon afërinë e fëmijëve. Sido që të jetë, më shumë i duhet miqësia afërisë sesa afëria miqësisë.

309. Vuri veshin mendimit të besimtarit, se është Zoti që e vë të vërtetën në gojën e tij.

310. Fetaría është e shtirë, kur e kërkon mbështetjen më shumë te vetvetja se te Zoti.

311. *Rrugës për në Basra, Imam Aliu nisi përpara Enes bin Malikun për të takuar Talhain dhe Zubeirin, me porosinë që t'u kujtonte, ç'u kishte thënë dikur Profeti. Por Enesi nuk e zbatoi urdhrin. Kur u kthye, u shfajësua përpara Imam Aliut duke thënë se i kishte dalë nga mendja porosia e tij. Atëhere Imam Aliu i tha:*

Në gënjefsh, Zoti të mbuloftë me njolla të bardha e as turbani mos t'i mbuloftë dot.

Sejjid Raziu thotë: Njollat e bardha janë leukoderma. Pas disa kohësh, kjo sëmundje iu shfaq Enesit aq shumë, sa s'dilte më kurrë faqe njerëzve, pa lëshuar një vel mbi fytyrë.[I]

---

[I]Thënia që citon Sejjid Raziu, i takon kohës përpara zhvillimit të Betejës së Xhemelit, kur Imam Aliu dërgoi Enes bin Malikun te Talhai dhe Zubeiri, për t'u kujtuar se Profeti u kishte thënë dikur:

Ju të dy do ta luftoni Aliun dhe do t'i bëni padrejtësi.

Por, pasi u kthye, Enesi tha se kishte harruar t'ua kujtonte. Atëhere Imam Aliu shqiptoi fjalët e lartpërmendura.

Studjues të tjerë (midis të cilëve është Imam Ahmedi - *Musned*, fundi i f. 119, vëll. I) janë të mendimit se Imam Aliu e ka thënë këtë shprehje në fushën e Rahbasë, gjatë Kalifatit të tij, pasi i kërkoi Enesit të konfirmonte hadithin e Profetit, sipas të cilit

Aliu është kujdestar (*mawla*) i kujtdo, për të cilin unë jam kujdestar (*mawla*). O Zot, duaje atë që do Aliun dhe urreje atë që urren Aliun!

Këtë thënie e kishin dëshmuar shumë njerëz të tjerë, kurse Enesi e mohoi. Atëhere Imam Aliu i tha: "Edhe ti ke qenë i pranishëm në Ghadir Khum, ç'të bën kaq të heshtur për këtë rast?" Ai iu përgjegj: "Jam plakur dhe kujtesa më ka lënë në baltë". Atëhere Imam Aliu shqiptoi mallkimin e mësipërm. (*Ensab ul-ashraf*, el-Baladhuri [te biografia e Imam Aliut],

ff. 156-157; *el-Alak ul-nafiseh*, Ibn Rustah, f. 221; *Lataif ul-marif*, eth-Tha'lebi, ff. 105-106; *Muhadarat al-udaba*, er-Raghib el-Isfahani, vol. 3, f. 293; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 4, f. 74; *Arxhah ul-metalib*, Sheikh Ubejdullah el-Hanefi, ff. 578, 579, 580).

Lidhur me këtë ngjarje, Ibn Kutejbe (828-889 A.D.) shkruan:

> Tregohet se Imam Aliu e pyeti Enes bin Malikun për thënien e Profetit, 'O Zot, duaje atë që do Aliun dhe urreje atë që urren Aliun'. Por ai u përgjegj: "Unë jam plakur dhe kam harruar". Atëhere Aliu tha: "Në qoftë se gënjen, Zoti të qëlloftë me njolla të bardha, që as turbani nuk do mundet të t'i fshehë!" (*el-Ma'arif'*, f. 580).

Këtë version e mbështet edhe Ibn Ebi'l-Hadidi. Duke mohuar ngjarjen që përmend Sejjid Raziu, ai shkruan:

> Ngjarja që tregon Sejjid Raziu për dërgimin e Enesit nga Imam Aliu tek Talhai dhe Zubeiri është gjë krejt e panjohur. Nëse Imam Aliu do ta kishte dërguar vetëm për t'u kujtuar një thënie të Profetit, që kishte të bënte posaçërisht me ata të dy, duket e pabesueshme që ai të kthehej e të thoshte, se e kishte harruar porosinë e tij. Nga ana tjetër, kjo nënkupton se ai e njihte këtë thënie, përderisa e kishte pranuar detyrën që i kishte ngarkuar Prijësi i Besimtarëve dhe ishte nisur drejt tyre. Prandaj, si mund ta shpjegonte harresën apo mohimin e saj, kur u kthye - vetëm një orë ose një ditë më pas? Kjo nuk pajtohet me logjikën e shëndoshë. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 19, ff. 217-218).

312. Herë-herë zemrat priren për më shumë, herë-herë të tjera për më pak. Jepu të bëjnë më shumë, kur etohen për më shumë, dhe kufizoi te gjërat e detyruara, kur priren të kthehen mbrapsht.

313. Kur'ani ka lajmet e të shkuarës, parashikimet e të ardhmes dhe porositë e të sotmes.

314. Dhunës i dilet veç me dhunë, prandaj qëlloje kë të qëllon.

315. *Imam Aliu i ka thënë sekretarit të tij, Ubejdullah bin Ebi Rafi'ut:*

Në do të bësh shkrim të bukur, fut floqe pambuku në shishe të bojës, mbaje të gjatë majën e penës, lër hapësirë midis rreshtave dhe ngjishi gërmat pas njëra-tjetrës.

316. Unë jam *jasub* për besimtarët, kurse mëkatarët kanë për *jasub* pasurinë.

Shënim i Sejjid Raziut: Pra, si shkojnë bletët pas '*jasubit*' të tyre, që u prin rrugën, vijnë dhe besimtarët pas meje; ndërkohë që kopukët shkojnë pas pasurisë.[1]

[I]Duhet thënë se vet Profeti i Shenjtë ia ka dhënë këtë titull Imam Aliut. Më poshtë po japim vetëm një nga traditat, ku përmendet ky fakt. Tregohet nga Ebu Lejla el-Ghifariu, Ebu Dheri, Selmani, Ibn Abbasi e Hudhejfe ibn el-Jemani se i Dërguari i Zotit ka thënë:

> Shpejt pas vdekjes sime do ndodhin trazira. Kur të vijë ajo kohë, kapuni pas Ali ibn Ebi Talibit, sepse ai do të jetë njeriu i parë, që do më takojë në Ditën e Gjykimit dhe njeriu i parë që do më japë dorën përsëri. Ndër tërë njerëzit e mi, ai është mbrojtësi më i madh i të vërtetës[215], dalluesi[216] që shquan të drejtën nga e padrejta, dhe prijësi i besimtarëve[217], ndërkohë që prijës i hipokritëve është pasuria. (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 4, f. 1744; *Usd al-ghabah*, Ibn ul-Athir, vol. 5, f. 287; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 4, f. 171; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ud-Din et-Taberi, vol. 2, f. 155; *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 9, f. 102; *Fejd ul-kadir*, el-Menawi, vol. 4, f. 358; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 12, f. 214; *Muntekheb ul-kenz*, vol. 5, f. 33; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 1, f. 12; vol. 13, f. 228; vol. 19, f. 224; *Tarikh ud-Dimeshk*, Ibn Asakir [te biografia e Imam Aliut], vol. 1, ff. 74-78; *Sireh halebijje*, el-Halebi, vol. 1, f. 380; *Dhekha'ir ul-ukbe*, Muhibb et-Taberi, f. 56; *Jenabi' ul-muweddeh*, el-Kunduzi el-Hanefi, ff. 62, 82, 201 and 251).

317. *Disa hebrenj[I] i thanë Imam Aliut: "Ju s'e kishit kallur ende në dhé Profetin tuaj, kur ju lindën mosmarrëveshje në lidhje me të". Imam Aliu u përgjegj:*

Ne nuk patëm mendime të ndryshme rreth tij, por për pas tij[218]; kurse ju nuk i kishit tharë ende këmbët pas kalimit të lumit[219], kur i kërkuat Profetit[220] tuaj t'ju bënte një perëndi[221]. E ai ju tha:

**"Ju qenkeni vërtet një popull që sillet si injorant."**

(Kur'ani, 7: 138).

[I]Kështu hebrenjtë donin të provonin se profetësia e Muhammedit ishte e diskutu-

[215] *Es-siddik ul-akbar*.

[216] *El-faruk*.

[217] *Jasub* (i besimtarëve).

[218] Për të drejtën e trashëgimit të tij.

[219] Nilit.

[220] Musait.

[221] Krahas Zotit, njësoj si paganët.

eshme. Por Imam Aliu ua shpjegoi qartë thelbin e polemikës, duke përdorur fjalët 'pas tij' në vend të fjalëve 'rreth tij', për të dëftuar se debati nuk bëhej për qenien e tij profet, po për pasimin e mëkëmbësinë e tij. Më tej ai komenton pozicionin e hebrenjve, duke thënë se ata, që tani kritikonin qëndrimet e ndryshme të muslimanëve pas vdekjes së Profetit, ishin pasardhësit e atyre që luhateshin në besimin tek Njëshmëria e Zotit qysh në të gjallë të Musait. Është fakt që, si i shpëtuan skllavërisë egjiptiane, ata arritën përmes një lumi në një tempull të Sinait. Aty panë një figurë viçi e i kërkuan Musait t'u bënte një shëmbëlltyrë të ngjashme. Musai i qortoi ashpër, duke u thënë se kishin mbetur po aq të paditur, sa kishin qenë në Egjipt. Këta njerëz, që e kishin pranuar tashmë besimin në Njëshmërinë e Zotit, nisën të lëkunden me të parë një idhull, duke u kthyer sërish në adhurimin e idhujve e duke kërkuar të kishin idhujt e tyre. Pra, ata nuk mund të kishin asnjë të drejtë për të kritikuar dallimet në opinionet e muslimanëve për çështjen e pushtetit pas vdekjes së Profetit të Shenjtë.

318. *Dikush e pyeti Imam Aliun: "Me çfarë i mposht armiqtë e tu?" Ai u përgjegj:*

Sa herë jam ndeshur me dikë, më ka ndihmuar vet ai kundër vetes.

Sejjid Raziu thotë: Prijësi i Besimtarëve ka parasysh paralizën që shkaktonte tek të tjerët nderimi dhe frika e vetvetishme ndaj personit të tij.[I]

[I]Kush ka ngarkesa të mëdha emocionale e impresionohet shumë nga kundërshtari, ka pak shanse të dalë gjallë nga dyluftimi me të. Për t'u ndeshur me armikun, nevojitet dhe forca e kurajos, vendosmëria dhe qetësia e zemrës, përveç forcës fizike. Njeriu që e humb guximin e është i sigurtë në humbjen që e pret, e ka të sigurtë disfatën. Pikërisht kjo u ndodhte dyluftuesve me Imam Aliun: Ata i hipnotizonte aq shumë fama e tij e mirënjohur, sa ishin të sigurtë për vdekjen që i priste. Kështu, fuqia e tyre shpirtërore dobësohej e besimi në aftësitë e tyre shterej. Rënia në këtë gjendje i çonte, në fund të fundit, në vdekje të pashmangshme.

319. *Imam Aliu i tha të birit, Muhammed bin Hanefiut:*

Biri im, kam frikë mos biesh në skamje[222], prandaj lutju Zotit të të ruajë prej saj, sepse skamja mpak besimin, pështjellon intelektin dhe rrit mllefin e njerëzve kokëfortë.

320. *Dikush e pyeti Imam Aliun për ta vënë në pozitë të vështirë. Imam Aliu i tha:*

Pyet për të kuptuar, jo për të ngatërruar. I padituri që do të mësojë, sil-

[222] Në mungesa, në kuptimin më të përgjithshëm; pra: Mungesa në mjete jetese, mundësira, miq, etj.

let si i ditur, kurse i dituri që do të ngatërrojë, sillet si i paditur.

321. *Një herë Abdullah ibn Abbasi e këshilloi Imam Aliun të vepronte përkundër mendimit të tij. Imam Aliu i tha:*

Vendos unë ç'duhet bërë, ti duhet vetëm të këshillosh e të më mbështetësh, edhe po të bëj ndryshe nga ç'këshillon.[I]

[I]Abdullah ibn Abbasi e këshilloi Imam Aliun t'u dërgonte Talhait e Zubeirit një letër, me të cilën t'i emëronte governatorë të Kufas, ndërsa Mu'avien ta linte governator të Sirisë, deri sa të forcoheshin pozitat e tij e të qeverisë së tij. Por Imam Aliu i tha se nuk mund të vepronte kundër parimeve të fesë për hir të përfitimeve të kësaj bote, ndaj s'duhej të ngulte këmbë në këshillat e tij, por 'të dëgjonte dhe të bindej'.

322. *Udhës nga Siffini për në Kufa, Imam Aliu kaloi nëpër një fshat të Shibamëve, ku gratë po qanin për të vrarët në Siffin. Në këtë kohë i avitet Harb bin Shurahbili, një shibamit nga paria e vendit. Imam Aliu i tha:*

Kush vendoska këtu për të vajtuar? Gratë?! S'i përmbakeni dot që të mos qajnë në këtë mënyrë?

*Harbi nisi të çapiste përbri tij, ndërsa Imam Aliu ecte kaluar. Imam Aliu i tha:*

Largohu. Një njeri si ti, që ndjek më këmbë një si unë[223], është poshtërim për besimtarin dhe përçudnim për sundimtarin.

323. *Në mbarim të betejës së Nehravanit, Imam Aliu kaloi pranë të vrarëve të harixhive dhe tha:*

Të mjerët ju që u gënjyet dhe e pësuat!

*E pyetën se kush i gënjeu, dhe ai u përgjegj:*

I mashtroi Shejtani, si dhe pasionet e zemrave e të mendjeve të tyre, që i shpunë tek e liga, ua bënë të bukur rënien në mëkat, u premtuan fitore dhe, në fund, i flakën drejt e në Sketerrë.

324. Ruajuni mosbindjes ndaj Zotit kur jeni vetëm, se shahit është vet Gjykatësi[224].

325. *Kur mësoi lajmin e vrasjes së Muhammed bin Ebu Bekrit[I], Imam Aliu tha:*

[223] Që ecën kaluar.

[224] Sepse nuk ka dëshmitar tjetër.

Vrasja e tij na helmoi aq sa gëzoi ata[225], sepse ne humbëm një shok e ata një armik.

---

[1]Në vitin 38 H. Mu'avia nisi Amr bin Asin me një ushtri të madhe kundër Egjiptit. Amr bin Asi thirri në ndihmë Mu'avie ibn Haxhxhaxhin, pastaj të dy mblodhën përkrahësit e Kalifit të vrarë dhe nisën të luftojnë kundër Muhammed bin Ebu Bekrit, deri sa më në fund e kapën. Mu'avie ibn Haxhxhaxhi i preu kokën, ia futi trupin në barkun e një gomari të ngordhur dhe i vuri flakën. Atë kohë Muhammedi ishte 28 vjeç. Tregohet se kur e mori vesh lajmin e kësaj tragjedie, nëna e tij kaloi një krizë të fortë nervore, kurse halla e tij, Aisheja, u betua se nuk do përdorte më mish sa të ishte gjallë, e sa herë lutej, mallkonte Mu'avie ibn Ebu Sufianin, Amr bin Asin dhe Mu'avie ibn Haxhxhaxhin.

Kur e dëgjoi lajmin e martirizimit të Muhammedit, Imam Aliu u dëshpërua shumë. Ai i shkroi një letër të trishtuar Ibn Abbasit, që atë kohë ndodhej në Basra, për vdekjen e tij tragjike. Ibn Abbasi u ngrit nga Basra e shkoi në Kufa për ta ngushëlluar. Atë kohë erdhi nga Siria një nga informatorët e Imam Aliut dhe i tha:

> O Prijës i Besimtarëve! Kur mësoi lajmin e vrasjes së Muhammedit, Mu'avia u ngjit në minber[226] dhe mburri me të madhe njerëzit që morën pjesë në martiri-zimin e tij. Kur e dëgjuan këtë lajm, sirianët u gëzuan aq shumë, sa unë s'i kisha parë kurrë më parë në atë gjendje.

Atëhere Imam Aliu shqiptoi thënien e mësipërme. Ai e cilësoi Muhammedin si birin e tij, megjithëse e kishte patur djalë të gjetur. (*et-Tarikh*, et-Taberi, vol. 1, ff. 3400-3411; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, vol. 3, ff. 352-359; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 7, ff. 313-317; *Tarikh el-Mukhteser*, Ebu'l-Fida, vol. 1, f. 179; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 6, ff. 82-100; *Tarikh*, Ibn Khaldun, vol. 2, Pjesa II, ff. 181-182; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, ff. 1366-1367; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 3, ff. 472-473; *el-Gharat*, eth-Thekafi, vol. 1, ff. 276-322; *Tarikh el-khamis*, vol. 2, ff. 238-239).

Lidhur me biografinë e Muhammed bin Ebu Bekrit flitet në shënimet e ligjëratës no. 67.

326. Mosha deri kur Zoti dëgjon shfajësime, është gjashtëdhjetë vjeç.

327. Kush mposhtet nga mëkati, nuk është fitimtar; kush fiton përmes së keqes, është i humbur, në fakt.

328. Zoti e ka dhënë pjesën e të skamurit tek pasuria e të kamurit. Varfanjaku është i urët kur nuk i jepet pjes' e tij. E për këtë do jepet llogari për-

---

[225] Armiqtë.

[226] Katedër.

para Zotit.

329. Mungesa e nevojës për t'u shpjeguar është më e mirë se shfajësimi.[I]

[I]Detyrimet duhen përmbushur në mënyrë të tillë që të mos jetë nevoja për të dhënë shpjegime. Tek e fundit, shfajësimi e ka një grimë poshtërimi e ceni, sado i argumentuar e korrekt që të jetë.

330. E drejta më e vogël e Zotit është mospërdorja e bekimeve të Tij për mëkatim kundër Tij.[I]

[I]Ka disa shkallë në keqpërdorimin e të mirave që na ka dhënë Zoti e në mosmirënjohjen ndaj Tij. E para është kur njeriu nuk është i aftë ta vlerësojë rëndësinë reale të një bekimi, siç është, për shembull, shikimi me sy, të folurit me gjuhë, dëgjimi me veshë dhe lëvizja me duar e këmbë. Të gjitha këto janë të mira që na i ka dhuruar Zoti, po shumë njerëz nuk i shohin si të tilla, prandaj dhe nuk ndihen mirënjohës ndaj Tij. Shkalla e dytë është kur njeriu e kupton një të mirë dhe është në gjendje që ta vlerësojë, po s'ndjen mirënjohje për të. Shkalla e tretë është kur njeriu i kundërvihet Atij që ia dhuroi ato të mira. Kurse shkalla e katërt është përdorimi i tyre për mëkatim kundër Tij. Kjo është shkalla më e lartë e mohimit të bekimeve të Zotit.

331. Kur i gjymtuari s'i përmbush dot detyrimet ndaj Zotit, është rast i mirë për të urtin që të veprojë në vend të tij.

332. Sovrani është rojtari i punëve të Zotit në këtë botë.

333. *Imam Aliu e ka përshkruar besimtarin të tillë:*

Besimtarit i qesh fytyra, po zemra i ka trishtim; sjellja e tij kokëulur fsheh një zemër me bujari të pafund; s'e lakmon pozitën e lartë e s'pyet fare për famë. Malli[227] i tij është i pashuar, guximi i tij është i pamatë, paqja e tij është e thellë dhe koha e tij është e zënë. Është mirënjohës dhe i qëndrueshëm, i heshtur në mendimet e tij, i matur në miqësi e në kërkesa, i shkëlqyer në sjelljet e tij dhe i butë në temperamentin e tij. Është më i fortë se guri dhe më i përunjur se skllavi.

334. Sikur njeriu të dinte fatin dhe fundin e jetës së tij, do ta urrente ambicien dhe mashtrimet e saj.

[227] Për Krijuesin e tij.

335. Në pronën e çdo njeriu ka dy pjesëtarë: Pasardhësit dhe të papriturat.

336. Kush kërkon, është i lirë sa pa premtuar ende.

337. Të lutesh pa u përpjekur, është si të flakësh një shigjetë nga një hark që nuk ka kordë.

338. Dija është dy llojesh: E përvetësuar dhe e dëgjuar. Thjesht e dëgjuara nuk sjell dobi, po të mos bëhet e përvetësuar.

339. Vendimi i saktë ecën krah-për-krah pushtetit: Secili lind kur lind tjetri dhe zhduket kur zhduket tjetri.[I]

[I]Kur ylli i njeriut është në ngjitje e lumturia e arrirë, hapat drejt qëllimit të synuar hidhen vetiu e mendja s'bie në pështjellim, po e gjen saktë rrugën që duhet ndjekur. Kurse njeriu, të cilit i ka perënduar ylli i fatit, pengohet ditën me diell e mendjen e ka të mpirë. Tregojnë se kur nisi tatëpjeta e Bermakitëve, dhjetë prej tyre u mblodhën për t'u këshilluar për diçka, po nuk bënë dot gjë, megjithëse diskutuan gjatë. Atëhere Jahjai tha:

> Për Allah, fakti që dhjetë nga ne nuk mund ta zgjidhin këtë çështje është shenjë e rënies dhe e perëndimit tonë. Dikur, kur ishim në ngjitje, mjaftonte vetëm një për të zgjidhur lehtësisht dhjetë probleme të tilla.

340. Stolia e varfërisë është dëlirësia, stolia e pasurisë është mirënjohja.

341. Dita e Drejtësisë për tiranin do jetë më e rreptë se dita e padrejtësisë mbi viktimën e tij.

342. Kamja më e madhe është të mos ia hedhësh sytë kamjes së tjetrit.

343. Thëniet ruhen, veprimet tentohen.

**"Gjithsekush është peng i veprës së vet."**

(Kur'ani, 74:38).

Përveç atyre që Zoti ka nën mbrojtje, të tjerët kanë mangësi[228] e turbullirë[229]. Ai ndër ta që pyet, krijon hutim, e ai ndër ta që përgjigjet, hap telashe. Madje dhe më i urti do t'i largohej korrektesës së gjykimit, me apo pa dashje, e, edhe më i maturi do të ndikohej nga një vështrim i vetëm e do të shndër-

[228] Në mundësitë e tyre fizike.

[229] Në mendje e shpirt.

rohej nga një fjalë e vetme!

344. Kini frikë nga Zoti, o njerëz! Shumë nga ju përpiqen për gjëra që s'i arrijnë dot, ngrenë shtëpi ku nuk jetojnë, dhe mbledhin sende që ua lënë të tjerëve. Ka dhe që marrin në rrugë të padrejta e në dëm të së drejtës së tjetrit. Kush fitoi përkundër ligjit, do duhet të mbajë barrën e këtij mëkati, do iki nga kjo botë shpinëkërrusur dhe do dalë përpara Zotit i dërrmuar nga dëshpërimi.

**"Kështu i humbin të dyja, këtë botë dhe tjetrën. Kjo është humbje fare e qartë."**

(Kur'ani, 22:11).

345. Mosafrimi te mëkati është dëlirësi.

346. Dinjiteti të është dhënë i lartë, por ulet sa herë kërkon; prandaj zgjidh mirë përpara kujt e ul.

347. Lajkatari lëvdon më tepër nga ç'meritohet; ai që lëvdon më pak është o smirëzi, o fjalëpak.

348. Mëkati më serioz është ai që gjykohet i vogël nga ai që e bën.[I]

[I]Mungesa e vetëpërmbajtes dhe e kujdesit ndaj gabimit të vogël të bën të jesh përherë e më pak i vëmendshëm ndaj mëkatimit në tërësi. Pak nga pak nis të nënvlerësosh edhe mëkatet e mëdha, deri sa fillon t'i bësh pa asnjë ngurrim. Prandaj mëkatet e vogla duhen parë si pararendëse të më të mëdhave, rrjedhimisht duhen shmangur, që të mos vijë puna deri në kryerjen e mëkateve të mëdha.

349. Kush sheh të meta te vetja, s'kërkon të meta te të tjerët. Kush ndihet i lumtur me ç'i jep Zoti, s'mërzitet për ç'humb. Kush zhvesh shpatën e revoltës, vdes prej saj. Kush lufton pa patur mjete, pëson disfatë. Kush u futet thellësive, mbytet. Kush shkon në vende me nam të keq, merr nam të keq. Kush flet më shumë, gabon më shumë. Kush gabon më shumë, bëhet i pacipë. Kush bëhet i pacipë, s'e ka më frikë Zotin. Kujt i ka ikur frika nga Zoti, i ka vdekur zemra në gjoks. Kush e ka të vdekur zemrën, mbaron në Skëterrë. Kush e shikon vesin e tjetrit e nuk e pëlqen, po bën dhe ai si ai, është i marrë - pa asnjë dyshim. Kush kënaqet me ç'ka, ka kapitalin që s'shter kurrë. Kush e kujton vdekjen shpesh, mjaftohet në këtë botë me të mira të vogla. Kush e shikon fjalën pjesë të veprimit, flet pak dhe vetëm për gjëra që

lidhen me të.

350. Tirani ka tri cilësi: Dhunon eprorin me anë të mosbindjes, dhunon vartësin me arrogancën e postit, dhunon të gjithë njerëzimin duke mbështetur tiranët e tjerë.

351. Pas dhimbjes kulmore vjen qetësia, ashtu si paqja kur nuk mbyllet dot më laku i dëshpërimit.

352. *Imam Aliu i tha njërit prej bashkëpunëtorëve të tij:*

Mos e tepro përkushtimin ndaj gruas e fëmijëve, se Zoti s'do t'i lërë pa përkujdesje, në qofshin adhurues të Tij; e në qofshin armiq të Tij, pse duhet të shqetësohesh e të shpenzosh kohë për ta?

353. E meta më e madhe është t'u quash të tjerëve të metë atë që ke ti vetë.[I]

[I]Ç'mund të jetë më e shëmtuar se zakoni i njeriut për të sharë tek të tjerët të meta që i ka vetë? Drejtësia kërkon të shikosh veten në krye, pastaj të hedhësh sytë tek difektet e të tjerëve. Sepse e meta mbetet e metë si tek të tjerët, edhe tek vetja.

Një çift vargjesh persiane thotë:

*S'është virtyt e burrëri, kur të tjerëve u flet*
*sepse kanë ato të meta, që i ke edhe ti vetë.*

354. *Dikush uroi për lindjen e një djali: "Urime për kalorësin e ri!" I pranishëm për këtë rast ishte dhe Imam Aliu, i cili tha:*

Mos uro kështu, po thuaj: "Ke rast të jesh mirënjohës ndaj Zotit që ta dha. Pastë bekimet që ke pasur edhe ti! Të të rrojë dhe u bekofsh me virtytet e tij!"

355. *Një nga nëpunësit e Imam Aliut kishte ndërtuar një shtëpi madhështore, për të cilën Imami i tha:*

Shoh në të feksjen e argjendtë të monedhave. S'ka dyshim, që kjo shtëpi flet shumë për kamjen tënde.

356. *I thanë Imam Aliut: "Nga do t'i shkojnë mjetet e jetesës atij që rri në një shtëpi të mbyllur nga të katër anët?" Ai u përgjegj:*

Nga po ato rrugë, nga mund t'i shkojë vdekja.[I]

[1]Në qoftë se Zoti e shikon të udhës që të mbajë në jetë një njeri të izoluar në një shtëpi të mbyllur nga të gjitha anët, Ai nuk e ka fare problem t'ia sigurojë mjetet që i duhen për jetesë. Dera e mbyllur, që s'mund të pengojë dot ardhjen e vdekjes, nuk mund të pengojë as futjen e mjeteve të jetesës, sepse fuqia e Zotit të Madh është e mjaftueshme njëlloj për të dyja rastet.

Njeriu duhet të jetë i kënaqur me mjetet e tij të jetesës, sepse gjërat që janë caktuar të jenë pjesa e tij, do mbërrijnë tek ai sido që të ndodhë dhe kudo që të ndodhet.

Disa vargje persiane thonë:

*Edhe në i hapsh dyert jetës a vdekjes t'ia përplasësh në fytyrë,*
*në dashtë Zoti, s'do ketë jetë, se vdekja s'lë kështjellë pa hyrë!*
*Pse pra, lakmon e s'ngope kurrë e je përher' me gjak të ngrirë?*

357. *Duke ngushëlluar në një vdekje, Imam Aliu tha:*

Ju s'jeni të parët, as të fundit. I ndjeri e kish zakon të udhëtonte, prandaj mendoni sikur është ende udhës. Mund të kishte ardhur ai te ju, po tani do shkoni ju tek ai.

358. O njerëz, tregojini Zotit se e adhuroni edhe kur jeni të lumtur, jo vetëm kur kërkoni. Ai, të cilit i janë dhënë bekime e që gabon, duke mos i parë si hapa të ngadalshme drejt ndëshkimit, e heq mendjen prej asaj, së cilës i duhet druajtur; kurse ai që ka rënë në gjendje të vështirë e nuk e shikon këtë gjë si sprovë, e humbet shpërblimin e lakmuar.

359. O skllevër të ambicieve, hiqni dorë prej tyre! Kush pështetet pas kësaj bote, nuk do marrë gjë prej saj, veç dhimbjes. Kaliteni veten, o njerëz, e mos ua vini veshin prirjeve tuaja instiktive!

360. Mos e shihni të keqe thënien, ku mund të gjeni diçka të mirë.

361. Kur t'i kërkoni Zotit diçka, kërkojini në krye bekime për Profetin, pastaj për veten tuaj. Zoti është tepër bujar që të pranojë vetëm lutjen e parë e të mos pranojë edhe të dytën për hir të saj.

362. Kush e ka të shtrenjtë dinjitetin, rri larg sherreve.

363. Budallallëk është të ngutesh përpara çastit të volitshëm dhe të vonohesh pasi ka ardhur ai çast.

364. Mos pyet për gjëra që mund të ndodhin, se mjaft telashe ke nga

çfarë ndodhin.

365. Imagjinata është pasqyrë, mësimet[230] japin këshillë dhe paralajmërim. Kush bën vetveten, ka bërë mjaft nëse shmang te vetja çfarë sheh të keqe tek tjetri.

366. Dija ka shok veprimin. Kush di, të veprojë, sepse dija vdes po nuk pati veprim. Po të mbahet parasysh kjo veti e saj, mirë. Ndryshe ajo ikën e të lë.

367. O njerëz, qejfet dhe kamja e kësaj bote janë si ajo ara me jonxhë[231], ku duhet masë në të ngrënë. E mira është t'i largohesh e jo të përtypësh mendjefjetur haje prej saj; është më mirë t'i rrish larg. Ajo që mjafton prej saj për të jetuar është më e dobishme se e gjitha. Kush iu dha kamjes këtu, atje do ketë skamje, e kush i ndenji larg, do ketë mirëqenie. Pasuria ia merr sytë e ballit, kujt joshet nga shkëlqimi i saj[232]; i jep helm e vrer, kujt zilepset pas saj, pastaj ia plas zemrën e ia mbush me brenga, ca nga të cilat ia nxirosin jetën, e ca të tjera ia bëjnë makth. E kjo vazhdon sa vjen vdekja e ia zë frymën dhe e mposht. Dhe kështu, flaket në hiç e i rrënohen të dy tempujt[233] e zemrës. Sa lehtë e ka Zoti t'ia japë vdekjes, apo miqtë t'ia japin varrit!

Besimtari e sheh botën me sy që nxjerrin mësim dhe merr prej saj ushqimin që i mjafton për nevojat më jetike. Ai e dëgjon me veshët e dyshimit dhe urrejtjes. Kur thuhet për dikë 'u pasurua', është thënë 'u rrënua', në fakt; e kur sheh gëzim në jetën e dikujt, pas tij përgjon kuja e vdekjes. Kjo është e vërteta, edhe pse dita e zhgënjimit mund të jetë ende larg.

368. Zoti e shpërblen bindjen dhe e ndëshkon mëkatin ndaj Tij, për t'i shpëtuar njerëzit nga shpagimi i Tij dhe për t'i çuar në Parajsë.

369. Do vijë një kohë kur nga Kur'ani s'do ngelet gjë, veç gërmave të tij, e nga Islami - veç emri i tij. Xhamitë e asaj kohe do vlojnë nga punët e ndërtimit, por zëri i udhërrëfimit s'do ndihet më në to. Ata që do rrinë në to e që do shkojnë për vizitë në to, do jenë më të ligjtë e të gjithëve. Ata do bëhen burim i çoroditjes e te ata do gjejë strehim çdo gjë e keqe e kësaj bote. Ata do të flakin në krahët e saj këdo që i rri larg e ruhet prej saj[234], e do të shtyjnë në

[230] Nga gjërat që na rrethojnë.

[231] Gjedhët që e teprojnë me ngrënien e jonxhës rrezikojnë të ngordhin.

[232] I botës.

[233] Nënkuptojnë adhurimin për këtë botë dhe për vetveten.

[234] Prej çoroditjes.

gjirin e saj këdo që i kthen shpinën. Për ta thotë[235] Zoti i Lavdishëm: "Betohem për Veten Time, se do dërgoj mbi ta një të keqe, nga e cila do të ngjethet edhe më i vuari"; dhe Ai do ta bëjë këtë.

Zoti na faltë gabimet nga pakujdesia.

370. *Imam Aliu i niste ligjëratat që mbante nga minberi zakonisht me këto fjalë:*

O njerëz, kini frikë nga Zoti, sepse s'jeni krijuar kot, që ta shpenzoni veten kot, as jeni lënë në harresë, që të bini në çoroditje. Kjo botë ku jetoni e që ju shfaqet kaq e bukur, s'ia zë dot vendin tjetrës, që juve ju duket e shëmtuar. Njeriut të suksesshëm të botës tjetër s'i qaset dot asnjë rebel i kësaj bote, sado i suksesshëm të ketë qenë falë kurajës së tij.

371. Nuk ka dritë më të ndritur se Islami, nder më të nderuar se adhurimi i Zotit, strehë më të sigurtë se kufizimi i vetvetes, ndërmjetës më të mirë se pendimi, dhe thesar më të vyer se qenia i kënaqur. Asnjë pasuri s'e tremb aq shumë mjerimin, sa mjaftimi me mjetet e ekzistencës. Kush e kufizon veten në sa i duhet për të jetuar, arrin paqen dhe bëhet gati qetësisht për çastin e ndërrimit të banesës. Ambicia është porta e dëshpërimit dhe çelësi i fatkeqësisë. Lakmia, krenaria e xhelozia nxitin mëkatin, ndërsa zakonet e këqija shpien ujë në mullirin e të keqes.

372. *Imam Aliu i ka thënë Xhabir ibn Abdullah el-Ensariut:*

O Xhabir, mbështetja kryesore e fesë dhe e botës janë katër njerëz: I dituri, që vepron me dijet e veta; i padituri, që nuk turpërohet ngaqë mëson; bujari, që nuk e mba dorën kur shpërndan të mira; si dhe i skamuri, që nuk e shet jetën tjetër për fitime të kësaj bote. Kur i dituri t'i shkojë dëm dijet, i padituri do ketë turp që t'i mësojë; dhe kur bujari të mos shpërndajë më të mira, i skamuri do ta ndërrojë jetën tjetër me përfitimet e kësaj bote.

O Xhabir. Zoti ia derdh breshër dikujt të mirat bashkë me hallet e të mjerit. Ai që e quan përmbushjen e tyre si detyrim ndaj Zotit, i mbart si të mira në jetën tjetër; kurse ai që s'e kryen këtë detyrim, ia lë[236] kalbjes e shkatërrimit.

373. *Në historinë që ka shkruar për Abdur-Rahman bin Ebi Leilan[237], i cili u*

[235] Në një hadith kudsi, pra në një traditë të Profetit, në të cilën flet Zoti vetë.

[236] Të mirat që i dhuroi Zoti.

[237] Një teolog.

*ngrit në luftë kundër Haxhxhaxhit së bashku me Ibn Eshatin, Ibn Xherir Taberiu*[238] *tregon se si ai i nxiste njerëzit për xhihad me një thirrje që e kishte dëgjuar nga Imam Aliu gjatë luftës me sirianët:*

O besimtarë! Ai që shikon se si bëhen teprime dhe se si joshen njerëzit drejt së keqes, është i siguruar e i lirë nga përgjegjësia, mjafton që të mos miratojë me zemrën e tij; po ai që nuk miraton as me gjuhë, do të shpërblehet e do të jetë në një pozicion më të lartë sesa i pari. Kurse ai që e shpreh mospajtimin e tij edhe me shpatë dhe që përpiqet që fjal' e Zotit të jetë më e larta, kurse e tiranit më e ulëta, e ka ndriçuar e ndezur zemrën e tij me bindje dhe ka dalur në udhën e drejtë përmes shtegut të udhë-rrëfimit.

374. *Një tjetër thënie e po kësaj natyre është kjo që vijon:*

I pari ndër ta[239] është kush nuk pajtohet me të keqen as me dorë, as me gjuhë dhe as me zemër. Ky njeri i ka arritur të gjitha virtytet. Pastaj vjen kush nuk e miraton të keqen me gjuhë dhe me zemër, por jo edhe me dorë. Ky njeri zotëron dy cilësi të virtytshme dhe ka të mangët vetëm një. I treti është kush s'e pranon të keqen me zemër, por jo edhe me gjuhë e me dorë. Ky është njeriu, të cilit i mungojnë dy nga tre cilësitë më të mira dhe ka vetëm njërën prej tyre. Së fundi, është kush nuk mban qëndrim ndaj së keqes as me gjuhë, as me zemër dhe as me dorë. Ky është një i vdekur e i pakallur.

Të gjitha veprat e virtytshme, përfshi *xhihadin*, janë si ajo pik' e ujit në detin e pafund, në krahasim me nxitjen për mirë e për largim nga e keqja[240]. Sepse nxitja e mirëbërjes dhe pengimi i keqbërjes s'e bien vdekjen më pranë, as i mpakin mjetet e jetesës.

Por më e larta nga gjithë gjërat është të flasësh hapur e me guxim para një tirani.

375. *Tregohet nga Ebu Xhuhejfe e ka dëgjuar Imam Aliun të thoshte:*

Do humbni në fillim betejën e duarve, pastaj të gjuhës e, më në fund, të zemrës. Për pasojë, kush nuk do ta njohë virtytin me zemër e nuk do t'i bëjë ballë të keqes, do trajtësohet së prapthi: Ç'kishte dikur të lartë, do ketë vend të ulët, e ç'kishte dikur të ulët, do ketë vend të lartë.

376. Sigurisht, e drejta ka peshë e sjell dobi, ndërsa e gabuara është e

---

[238] *Tarikh*, vol. 2, f. 1086; gjithashtu në *el-Kamil fi Tarikh* i Ibn ul-Athirit, vol. 4, f. 478.

[239] Muslimanët.

[240] Urdhërimin dhe ndalimin e të tjerëve për të bërë mirë e mos bërë keq, përkatësisht.

parrënjë dhe sjell vetëm dëm.

377. Mos ki siguri nga ndëshkimi i Zotit, se as për më të mirin nuk ka. Zoti i Madhëruar ka thënë:

**"Asnjë të mos ndihet i sigurtë[241], përveç atyre që janë humbës."**

(Kur'ani, 7:99).

Po prapë nuk duhet humbur shpresa për shpëtim, as për më të keqin, sepse Zoti i Madh ka thënë:

**"Shpresën tek Mëshir' e Zotit nuk e humbet kush, përveçse kush nuk beson."**

(Kur'ani, 12:87).

378. Zemra e ngushtë nxë vetëm veset e këqija. Ajo është ngojza që e kthen njeriun drejt së ligës.

379. O bir i Ademit! Mjetet e jetesës janë dy llojesh: Ato që i kërkon dhe ato që të kërkojnë; nëse s'i arrin dot vet, do vijnë vet ato tek ti. Pra, mos e bëj merakun tënd të një dite merak të të gjithë vitit. Ajo që merr ditë për ditë mjafton për secilën ditë. Po qe se ke ende jetë, Zoti do të ta japë përditë pjesën që të ka ndarë. E, në s'të mbetet gjë për të jetuar, pse ta mundosh veten për gjëra që s'të janë caktuar? Asnjë kërkues nuk mund t'i arrijë para teje mjetet e tua të jetesës, askush nuk të vë dot poshtë në çështjen e pjesës që të takon. Ajo që është caktuar për ty, nuk do vonojë të të vijë.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo thënie është shfaqur tashmë diku tjetër në këtë kapitull, po në këtë formë është më e qartë dhe ka më shumë hollësi. Ja pse e kemi përsëritur, duke zbatuar rregullin që pranuam që në nisje të librit.

380. Ka njerëz që ia dalin mbanë një dite, po pas saj nuk shohin më ditë tjetër; ka të tjerë, që janë për t'u pasur zili përpara mesnatës, pastaj i qajnë gratë më të aguar të ditës tjetër.

381. Fjalët mbahen në zap sa pa u thënë; se me t'u thënë, e bëjnë ato njeriun zap. Prandaj përgjojeni gjuhën më shumë se arin dhe argjendin, sepse ndodh shpesh herë që vetëm një shprehje të prapësojë një bekim dhe

[241] Kur shkon përkundër planeve të Zotit.

të sjellë një ndëshkim.

382. Mos fol për atë që nuk e di, po edhe atë që di mos e thuaj të tërë, nëse ka mundësi. Vetë trupi yt do dëshmojë për ty Ditën e Fundit dhe do t'i japë Zotit prova për gjykimin tënd.

383. Ruaju Zotit mos të sheh ku mëkatohet e nuk të sheh ku ka bindje ndaj Tij, ndryshe do jesh i humbur të dy herët. Kur ndihesh i vendosur, tregohu i vendosur në bindjen ndaj Tij, dhe kur ndihesh i lëkundur, tregohu i lëkundur në mëkatimin ndaj Tij.

384. Mbështetja në këtë botë është marrëzi, sepse dihet ç'ka në të; prapambetja në punët e mira është humbje e sigurtë, sepse janë ato që sjellin shpërblim; është papjekuri t'i japësh besim atij që nuk ka dhënë ende prova.

385. Se sa e ulët është kjo botë në gjykimin e Zotit, duket te fakti se vetëm në të ka mosbindje ndaj Tij. Prandaj dhe të mirat e Tij arrihen vetëm kur ikën prej saj.

386. Kush kërkon gjë, do gjejë qoftë edhe vetëm një pjesë të saj.

387. Nuk është e mirë ajo e mirë, pas së cilës vjen Skëterra, dhe nuk është vuajtje ajo vuajtje, pas së cilës vjen Parajsa. Çdo lumturi tjetër nga e Parajsës është e shpifur, dhe çdo fatkeqësi tjetër nga e Skëterrës është shaka.

388. Varfëria është vërtet fatkeqësi, por më e keqe se varfëria është lëngat' e trupit, dhe më e keqe se lëngat' e trupit është lëngat' e zemrës. Kamja është vërtet bekim, po më e mirë se kamja është shëndet' i trupit, dhe më i mirë se shëndet' i trupit është shëndeti i zemrës[242].

389. Prejardhja s'mund ta çojë përpara atë që ka mbetur pas me punët që ka bërë.

*Në një version tjetër, kjo thënie është e tillë:*

Kush s'ka arritje të tijat, s'i bën dot të tijat arritjet e të parëve të tij.

390. Dita e besimtarit ka tre kohë: Koha e lidhjes shpirtërore me Zotin, koha e përpjekjes për mjete jetese, dhe koha e shijimit të gjërave të ligjshme e të pëlqyera[243]. Kush është i mençur, s'largohet nga shtëpia, veçse për tre

[242] Dëlirësia dhe pastërtia e zemrës.

[243] Për Zotin.

gjëra: Për të fituar[244], për të punuar për jetën tjetër, dhe për të shijuar atë që nuk është e ndaluar.

391. Qëndroi botës larg, që t'ia shohësh më mirë të këqijat që thotë Zoti; dhe mos e shpërfill, sepse ajo të përfill, sido që të jetë.

392. Fol që të të njohin, ndryshe do mbetesh fshehur pas gjuhës.

393. Prapse sulmin e joshjeve të kësaj bote dhe rriji larg asaj që të largohet. E nëse s'bën dot ndryshe, trego maturi në kërkim.

394. Shpesh fjala bën shumë më tepër se sulmi.

395. Ajo që kënaq mjafton, sado e vogël qoftë.

396. Le të ketë vdekje, por jo poshtërim. Le të ketë pak, po jo nga tjetri. Kush s'merr unjur, s'do marrë as më këmbë. Bota ka dy ditë: Një pro teje dhe një kundër teje. Mos u krekos, kur dita është me ty, dhe trego durim, kur të del kundër.

397. Aroma më e mirë është e myshkut. Është i lehtë, po erën e ka të këndshme.

398. I lini mburrjet e mos gënjeni veten, po sillni vdekjen ndër mend.

399. Fëmija ka një të drejtë te prindi e prindi ka një të drejtë te fëmija. E drejta e prindit te fëmija është që ky t'i bindet në çdo gjë, veç asaj që është mëkatim ndaj Zotit; kurse e drejta e fëmijës te prindi është që ky t'i japë një emër të bukur e edukatë të shëndoshë, dhe t'i mësojë Kur'anin.

400. Syri i keq është i vërtetë, hajmalia është e vërtetë, magjia është e vërtetë dhe shenja e mirë është e vërtetë; kurse shenja e keqe[I] është sajim, njësoj si sëmurja e njërit prej tjetrit. Parfumi shton gjallërinë, mjalti shton gjallërinë, kalërimi shton gjallërinë dhe blerimi shton gjallërinë.

---

[I] '*Fal*' është diçka që ndjell mirë kurse '*Tijara*' është diçka që ndjell keq. Cilësimi i diçkaje si shenjë e keqe është pjellë e fantazisë. Sipas ligjit fetar, kjo nuk ka asnjë bazë logjike. Bijtë e Keumersit, për shembull, dëgjuan gjelin të këndonte në pjesën e parë të natës, dhe ndodhi që babai i tyre vdiq në të gdhirë. Kjo i bëri të besonin se kënga e gjelit në një kohë të pazakontë është shenjë që ndjell ngjarje të keqe, kështuqë e therën gjelin. Kjo logjikë mund të përdoret për të lidhur mes tyre edhe ngjarje të tjera, që nuk kanë të bëjnë fare me njëra-

---

[244] Jetesën.

tjetrën.

Kurse vërtetësia e shenjës së mirë është e pakundërshtueshme, siç mund të shihet dhe nga ky rast: Pas migrimit të Profetit[245], kureishët lajmëruan një shpërblim prej njëqind gamilesh për atë që do ta kapte. Në kërkim të tij u nis dhe Ebu Burejde Eslemi bashkë me shtatëdhjetë njerëz të tij. U takuan me të më në fund në një vend, ku ishte ndalur për t'u çlodhur. Burejde tregon se Profetit të Shenjtë s'i vajti mendja fare për keq, përkundrazi e pa si shenjë të mirë. Profeti e pyeti, cili ishte, e ai i tha se ishte Burejde. Kur dëgjoi këto fjalë, Profeti i tha: "Barada amruna we salaha"[246]. Pastaj e pyeti nga cili fis ishte, dhe ai iu përgjigj se ishte nga Eslemët. Profeti i tha: "Salimna"[247]. Pastaj e pyeti se nga cila familje e atij fisi ishte, dhe ai iu përgjegj se ishte nga Beni Sahm. Atëhere Profeti tha: "Kharaxha sahmuke"[248]. Burejdes i bëri shumë përshtypje ky dialog i çuditshëm dhe e pyeti Profetin, cili ishte. Profeti iu përgjigj: "Muhammed bin Abdullahu". Kur dëgjoi këtë emër, ai thirri në mënyrë spontane, 'Dëshmoj që ju jeni Profeti i Zotit', duke hequr dorë nga shpërblimi i premtuar prej kureishëve e duke fituar pasurinë e Besimit.

401. Afërsia me njerëzit në sjellje e zakone i mpak mundësitë për të keqe prej tyre.

402. *Dikush ishte shprehur në një mënyrë që nuk i përshtatej rangut të tij; atëhere Imam Aliu tha:*

U ngrit fluturim pa i dalë mirë pendët, dhe nisi ta ntrashë zërin pa u burrëruar ende.

Shënim i Sejjid Raziut: Këtu '*shakir*' ka kuptimin 'pendët e para që i dalin zogut', kur ai nuk është ende aq i fortë, sa të ngrihet për të fluturuar. Kurse '*sakb*' do të thotë 'deve e vogël', që nuk pëllet dot, sepse nuk e ka arritur moshën.

403. Mania e kundërshtimit t'i mpak mundësitë e suksesit.

404. *Kur e pyetën për kuptimin e shprehjes 'La Hawle we la Kuwete il-la bi'l-Lah'[249], Imam Aliu tha:*

Ne s'kemi gjë së bashku me Zotin, po vetëm ç'na jep Ai. Kur Ai

[245] Nga Meka për në Medinë.

[246] Përfundimi ka për të qenë i mbarë.

[247] Ne do të jemi të siguruar.

[248] Shigjeta juaj nuk e goditi shenjën.

[249] Nuk ka fuqi, as pushtet, përveçse përmes Zotit.

jep na nga zotërimet e Tij, na vë detyrime, të cilat do na i heqë kur të na marrë sërish ç'na ka dhënë.[I]

[I]Imam Aliu thotë se njeriu nuk ka gjë në zotërim të përhershëm e vetëm Zoti mund t'i japë diçka në zotërim. Për sa kohë zgjat ky zotërim, vazhdojnë dhe detyrimet që Ai na ka vënë si kusht të tij, që do të thotë se ato shfuqizohen kur hiqet e drejta e zotërimit. Dhe kjo është e kuptueshme, sepse të lësh në fuqi detyrimet në këto kushte do të thotë të kërkosh llogari për gjëra që nuk janë më në dorën e njeriut, e kjo do të binte ndesh me mësimet e Kur'anit dhe me logjikën më të thjeshtë. Ja përse Zoti u jep gjymtyrëve të njeriut aftësi për veprim, para se njeriut t'i ngarkohet përgjegjësia për mënyrën, si i përdor. Është e natyrshme që kjo përgjegjësi të mbahet sa kohë që gjymtyrët e tij kanë aftësi për të vepruar e që, kur ajo shteron, bashkë me të të zhduket dhe përgjegjësia për veprimin e tyre. Për shembull, detyrimi për të paguar *zekatin* zbatohet vetëm për njerëzit me pasuri; kur Zoti ua heq pasurinë, u heq edhe përgjegjësinë e pagimit të *zekatit*, sepse zbatimi i këtij detyrimi në një rast të tillë do të binte ndesh me logjikën elementare.

405. *Imam Aliu i tha Ammar bin Jasirit, që po debatonte me Mugire bin Shuben:*

Lere, o Ammar! Ai merr nga feja aq sa i shërben për të nxjerrë përfitime nga kjo botë. Prandaj i pëlqen gjërat e mjegullta - që t'i ketë si perde mbi të metat e tij.

406. I kamuri mund të shpresojë për më shumë nga Zoti, vetëm kur dëshmon dhembshuri ndaj të skamurit; e nëse, veç kësaj, duron dhe arrogancën e tij, kjo do t'i sillte dhe më shumë dobi.

407. Zoti s'ia jep njeriut mendjen kot, por që ta përdorë kur t'i duhet për të shmangur të keqen.

408. E vërteta përmbys këdo që i del kundër.

409. Zemra është libri ku syri lexon e shkruan.

410. Frika nga Zoti është tipari më i rëndësishëm i karakterit të njeriut.

411. Mos e provo mprehtësinë e gjuhës tënde kundër Atij që ta dha aftësinë për të folur, as shkathtësinë e fjalës tënde kundër Atij që të futi në udhë të drejtë.

412. Kontrollit mbi veten i mjafton largimi nga gjërat që s'pëlqehen tek të tjerët.

413. Përmbahu si njeri i lirë, ose hesht si i paditur.

414. *Sipas një tradite tjetër, Imam Aliu i ka thënë Ashas bin Kejsit për ta ngushë-lluar për humbjen e të birit:*

Përmbahu si njeri, ose harrohu si kafshë.

415. *Lidhur me botën, Imam Aliu ka thënë:*

Ajo mashtron, ajo dëmton, ajo vdes e zhduket. Zoti s'e bëri shpërblim për të dashurit e Tij, as ndëshkim për kundërshtarët e Tij. Njerëzit e saj janë si udhëtarët, që ndalin për pak pushim, e karrocieri u gërthet të ngjiten, se kanë udhë për të bërë.

416. *Imam Aliu i ka thënë birit të tij Hasanit:*

Biri im, mos lër pas vetes asgjë të kësaj bote, se mund të bjerë në duart e dy lloj njerëzve: Të atyre që do ta përdornin në udhën e Zotit, duke ia rritur virtytin vetes me diçka që ty të bën dëm; e të atyre që do ta përdornin kundër Zotit, duke u ndihmuar në mëkat me diçka që ua ke dhënë ti. Pra, veç të keqe do të kesh prej saj, ndërkohë që asnjë njeri nuk meriton që ta vësh para vetvetes.

Sejjid Raziu thotë: Kjo thënie tregohet edhe në një version tjetër, dhe pikërisht:

Atë që ke në këtë botë, të tjerët e kishin para teje e do ta kenë edhe pas teje. Dy njerëz do ta zotërojnë atë që ti lë pas: Ai që do e përdorë në bindje ndaj Zotit, duke fituar virtyt me diçka që ty të bën dëm; ose ai që do e përdorë për mosbindje ndaj Tij, e kështu, ty do të të bëjë keq, sërish, ajo që mblodhe. Por asnjëri nga këta të dy nuk është i tillë, që ta duash më shumë se veten e të ngarkohesh për qejf të tyre. Prandaj, lutju Zotit t'i japë mëshirë atij që shkoi e t'i japë të mira atij që mbeti gjallë.

417. *Dikush tha, 'estaghfirullah'*[250] *në prani të Imam Aliut. Imami e qortoi:*

E lënç qyqe tët' ëmë! S'e ditke ti, që *istighfari*[251] është për njerëz në pozicion të lartë? Kjo fjalë nënkupton gjashtë arritje: Pendimin për të shkuarën; vendimin e prerë për të mos u kthyer më pas; respektimin e gjithë të drejtave të njerëzve, për t'i shkuar Zotit krejt i pastër e pa llogari të papaguar; përmbushjen e gjithë detyrimeve të lëna pas dore, që të mund të bësh drejtësi; zhveshjen e trupit nga mishi i pamerituar e tretjen e tij në vrerin e pendimit, aq sa kocka e lëkura të piqen prapë bashkë e mes tyre të mbijë mish i pafa-

[250] Kërkoj falje prej Zotit.

[251] Kërkimi i faljes prej Zotit.

jshëm; dhe, në fund, ta bësh trupin ta pëlqejë mundimin e bindjes, siç e bëje më parë të pëlqente ëmbëlsinë e mosbindjes.

Vetëm pas kësaj mund të thuhet '*estaghfirullah*'.

418. Mirësia synon të njëjtën gjë si farefisnia[252].

419. Sa i mjerë është njeriu! S'e di vdekjen kur e ka, as sëmundjen kur e zë, ndërkohë që punët i regjistrohen një më një. E ha mushkonja dhe i dhemb, i shkon liksht pështyma dhe e mbyt, bëhet tërë djersë dhe bie era kërmë ...

420. *Tregohet se Imam Aliu rrinte ulur me ca miq, kur aty pranë kaloi një grua shumë e bukur dhe të gjithë nisën ta ndiqnin me sy. Imam Aliu tha:*

Sytë e meshkujve ndizen nga epshi, e kjo vetëm sepse panë. Sa herë shihni femër që ju josh, shkoni me gruan, se edhe kjo është si juaja.

*Një nga harixhitët e pranishëm, tha: "Zoti e vraftë këtë të pafé, sa i saktë është në thëniet e tij!" Atëhere njerëzit iu hodhën për ta mbytur, po Imam Aliu i ndaloi:*

Prisni! Mallkimit mund t'i gjegjesh me mallkim, po dhe me falje.

421. Më e pakta që i kërkohet urtësisë është të shquajë të mbarën nga e mbrapshta.

422. Bëni të mira, pa quajtur të vogël asnjë prej tyre. E mira e vogël është e madhe dhe e mira e paktë është e shumtë. Askush nuk duhet të pranojë që tjetri të jetë më i zotë në bërjen e së mirës, ndryshe do ishte vërtet ashtu. E mira dhe e keqja kanë përkrahësit e tyre. Në heqshi ju dorë nga ndonjëra, do ketë të tjerë që do t'i bëjnë.

423. Zoti ia rregullon paraqitjen, atij që vë në rregull brendinë e vet. Zoti i ndihmon në punët e kësaj bote, atij që i shërben fesë së Tij. Zoti ia sjell mbarë punët me të tjerët, atij që i mban të forta lidhjet me Të.

424. Maturia është perde që mbulon, e urtësia - shpatë e mprehtë. Fshihi dobësitë e sjelljes pas maturisë dhe vraji ambiciet me shpatën e urtësisë.

425. Zoti i begaton disa njerëz për të mirë të të tjerëve. Zoti ua mbush duart plot, sa kohë u japin të tjerëve, e kur s'u japin më, ua heq bekimin dhe ia jep dikujt tjetër.

426. Njeriu nuk mund të ndihet kurrë i sigurtë në punët e shëndetit e të pasurisë. Ka shumë njerëz që duken të shëndetshëm, e sëmuren pas pak, dhe

[252] Në raportet midis njerëzve që s'kanë afërsi në fis.

shumë të tjerë që janë të pasur e bien befas në varfëri.

427. Ai që i qan hallin një besimtari, i është qarë Zotit, në fakt; ai që i qan hallin një jo-besimtari, i është qarë për Zotin, në fakt.

428. *Imam Aliu ka thënë në një festë të Bajramit të Madh:*

Sot është Bajram për atë, të cilit iu pëlqyen agjërimi dhe faljet; por bajram është dhe çdo ditë tjetër, kur s'mëkatohet kundër Zotit.[I]

---

[I]Qetësinë e lumturinë i arrin vetëm shpirti i çliruar nga barr' e mëkatit dhe e mosbindjes. Mjafton, pra, qoftë dhe vetëm kujtimi i mëkatit, që ta prishë paqen e mendjes së njeriut të ndjeshëm e të ndërgjegjshëm. Nga ana tjetër, lumturia s'mund të jetë e vërtetë, në rast se nuk zë një pjesë të mirë të jetës së njeriut, por lidhet vetëm me disa ditë të caktuara. Prandaj njeriu duhet t'i shmanget mëkatit mundësisht çdo ditë, për të gëzuar lumturinë që buron nga ky fakt. Ai mund ta bëjë një gjë të tillë, po të dojë. Vetë Dita e Bajramit jep një model për një lumturi të tillë të vërtetë.

Një poet persian thotë:

*Çdo ditë që të jep Zoti e rrit lumturinë,*
*nëse bën gjatë saj qoftë dhe një të mirë.*

429. Ditën e Gjykimit do jetë më i helmuar kush e vuri pasurinë me mëkatim dhe pastaj ua la njerëzve që e shpenzuan në bindje të Zotit. Për shkak të saj, ai do shkojë në Skëterrë, ndërkohë që të tjerët do shkojnë në Parajsë.

430. Më fatkeqi në tregti e më i pafati në përpjekje është kush rropatet pas kamjes pa e gjetur dot. Si rezultat, ikën i trishtuar nga kjo botë dhe detyrohet të përballet me të këqijat e saj edhe në botën tjetër.[I]

---

[I]Sado të përpiqet gjatë jetës, njeriu s'i arrin dot gjithmonë tërë qëllimet që i ka vënë vetes. Në qoftë se ka sukses në disa raste, si rezultat i përpjekjes dhe i këmbënguljes, në shumë raste të tjera detyrohet të njohë dështimin, të heqë dorë nga pikësynimet dhe të ulë kokën para fatit. Pra, nëse gjërat e kësaj bote s'mund të arrihen dot me tërë ato përpjekje e kërkime, si mund të arrihet suksesi në jetën tjetër, pa bërë përpjekje e pa kërkuar?

Një kuplet persian thotë:

*Çfarë morët duke shitur shpirt e mish*
*tek kjo botë e vjetër?*

*O Zot! Çdo ndodhte të mos donit hiç*
*shpëtim te bota tjetër?*

431. Ka dy lloje mjetesh jetese: Që kërkojnë dhe që kërkohen. Vdekja përgjon hapat e atij që i falet kësaj bote, deri sa e shqit nga gjir' i saj; kurse atij që i përgjërohet botës tjetër, i vijnë vetvetiu të mirat e kësaj bote. Atij i duhet vetëm t'i pranojë.

432. Adhuruesit e Zotit shohin thelbin e kësaj bote, të tjerët fasadën e saj; ata punojnë për të nxjerrë prej saj fitime afatgjata, të tjerët cfiliten për fitime çasti. Ata s'ia duan gjërat që druajnë se i dëmtojnë e s'ia përfillin gjërat që mund t'i lënë në baltë. Ata s'ia kanë lakmi njeriu pasurimin, sepse shohin humbjen pas tij. Ata urrejnë ç'duan të tjerët, sepse duan ç'urrejnë të tjerët. Ata e bënë Kur'anin mësim dhe nxorën dije prej tij. Ata u bënë shtylla të Kur'anit e Kur'ani u bë shtyllë e shpinës së tyre. Ata s'shikojnë gjë që t'u japë më shumë shpresë nga ç'kanë e më shumë frikë se ç'kanë.

433. Mbani mend që qejfet do zhduken e do mbeten vetëm pasojat.

434. Vure në provë dhe do ta urresh!

<u>Shënim i Sejjid Raziut:</u> Disa thonë se kjo shprehje është e Profetit, po ai që e vërteton si thënie të Prijësit të Besimtarëve është tregimi i Ibn ul-Arabiut në '*Saleb*'. Sipas tij, Kalifi Me'mun ka thënë: "Në qoftë se Aliu nuk do të kishte thënë '*ukhbur taklihi*'[253] unë do të thosha '*aklihi takhbur*'"[254].

435. Nuk mund të ndodhë që Zoti i Gjithëfuqishëm t'ia mbajë hapur njeriut derën e mirënjohjes e t'i mbyllë derën e bollëkut; as t'ia mbajë hapur derën e lutjeve e t'i mbyllë derën e pranimit të tyre; as t'ia mbajë hapur derën e pendesës e t'i mbyllë derën e ndjesës.

436. Njeriu më i përshtatshëm për një pozicion të nderuar është ai që vjen nga njerëz të nderuar.

437. *E pyetën Imam Aliun, cila ishte më e mirë, drejtësia apo bujaria. Ai tha:*

Drejtësia i vendos gjërat ku dhe si duhet, kurse bujaria i shmang nga vëndet e tyre; drejtësia është roja e gjithçkaje, kurse bujaria është thjesht virtyt. Për rrjedhim, drejtësia është më e larta dhe më e hijshmja e të dyjave.

[253] Vur në provë, pastaj urré.

[254] Urré për të vënë në provë.

438. Njeriu është armik i asaj që nuk njeh.

439. Kur'ani e përcakton thelbin e vetëpërmbajtjes brenda dy caqeve. Zoti i Lavdishëm thotë:

> **"Mos e tepro me dhimbjen për çfarë iku, as me ekzaltimin për ç'të dha Zoti."**
>
> (Kur'ani, 57:23).

Kush duron pikëllimin e humbjes dhe ngazëllimin e dhuratës, dëftohet i përmbajtur në të dyja shfaqjet më të skajshme të kësaj bote.

440. Gjumi i natës squll vendosmërinë e ditës.

441. Administrimi i forcës është gur prove për njeriun.

442. Asnjë qytet nuk ka më shumë të drejtë se të tjerët. Më i miri është ai që të mban.

443. *Kur erdhi lajmi i vdekjes së Eshterit, Imam Aliu tha:*

Maliku! Ç'njeri që ishte Maliku! Për Allah, po të kishte qenë mal, do kishte qenë mali më i lartë, e po të ishte shkëmb, do kishte qenë strrall; asnjë kalorës s'e kapte dot e asnjë zog s'flatronte dot mbi të.

Sejjid Raziu thotë: '*Find*' do të thotë majë e vetmuar, që ngrihet mbi gjithë majat e tjera të një mali.

444. Pak, por përherë, është më mirë se shumë që zhgënjen.

445. Po të shihni te dikush një cilësi të spikatur, do gjeni dhe të tjera, të të njëjtit lloj.[1]

[1]Cilësitë e mira e të këqija të njeriut burojnë nga temperamenti e natyra e tij. Në qoftë se një cilësi e tij bie në sy më shumë se të tjerat, duhet pritur që dhe të tjerat të jenë të ngjashme me të, sepse temperamenti ushtron ndikime me karakter të ngjashëm mbi secilën prej tyre. Për shembull, në qoftë se njeriu paguan *zekatin* dhe *khumsin*, kjo do të thotë se nuk është dorështërnguar, si natyrë, pra ka shpresa që të mos jetë i kursyer as në dhënien e llojeve të tjera të lëmoshës. E nëse njeriu thotë gënjeshtra, duhet pritur që ai të pëlqejë thashethemet dhe përfoljen e të tjerëve, sepse të gjithë këto cilësi janë të një kategorie.

446. *Gjatë një bisede, Imam Aliu pyeti Galip bin Sa'sain, babain e Ebi Ferezdekut:*

Ç'u bënë gjithë ato deve që kishe?

*Galipi iu përgjegj: "U mbaruan nga detyrimet*[255]*, o Prijës i Besimtarëve". Atëhere Imam Aliu i tha:*

Kjo është rruga më e pëlqyer[256].

447. Ai që tregton pa ditur ç'thotë feja, do vejë herët a vonë tek fajdeja.

448. Zoti e fut në halle të mëdha atë që alarmohet nga telashet e vogla[257].

449. Kush i jep rëndësi dinjitetit, s'u jep rëndësi dëshirave të vogla.

450. Kur në humor hyn ironia, del intelekti dhe gjallëria!

451. Largimi prej atij që të afrohet, mpak shanset për sukses, afrimi tek ai që të largohet, mpak dinjitetin.

452. Vetëm kur të jemi para Zotit, do shohim kamjen dhe skamjen e vërtetë.

453. Zubeiri qëndroi me ne, deri sa i erdhi Abdullahu[I], djali i tij i mbrapshtë.

---

[I]Abdullah ibn Zubeir ibn Awami (622-692 A.D.), nëna e të cilit ishte Esmaja, motra e Aishes, së bijës së Kalifit të Parë. E ëma i kishte ushqyer një ndjenjë të fortë armiqësie ndaj Beni Hashimëve, sidomos ndaj Imam Aliut. Më në fund, ai mundi të bënte kundër Imam Aliut edhe të atin, Zubeirin, megjithëse e kishte djalë halle. Prandaj Imam Aliu shprehet për të me të drejtë:

> Zubeiri ka qenë i fisit tonë, deri sa u rrit djali i tij i mbrapshtë, Abdullahu. (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 906; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 3, ff. 162-3; *Tarikh ul-Dimeshk*, Ibn Asakir, vol. 7, f. 363; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 2, f. 167; vol. 4, f. 79; vol. 20, f. 104).

Abdullahu ishte një nga nxitësit më aktivë të Betejës së Xhemelit. Ai luftoi kundër

---

[255] Nga pagimi për detyrimet e llojeve të ndryshme.

[256] E përdorimit dhe humbjes së tyre. Në një kuptim tjetër, mund të mendohet se bëhet fjalë për udhëtimin më të admirueshëm që kanë bërë këto deve.

[257] Duke i parë si të mëdha e serioze.

Imam Aliut përkrah tezes së tij, babait të tij, Zubeirit, e djalit të xhaxhait të nënës së tij, Talhait. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

Ishte Abdullahu ai që e nxiti Zubeirin të luftonte[258] dhe e bindi tezen e tij që të marshonte kundër Basras. (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 4, f. 79).

Aisheja e donte nipin e saj, Abdullahun, më shumë se çdo njeri tjetër dhe e trajtonte sikur ta kishte fëmijën e saj të vetme (*Kitab ul-Aghani*, Ebu'l-Faraxh el-Isfahani, vol. 9, f. 142; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 20, f. 120; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 8, f. 336).

Hisham ibn Urwe tregon lidhur me këtë:

Unë nuk e kam dëgjuar kurrë atë[259] që të lutej për njeri tjetër, si lutej për të[260]. Ajo i dha dhjetë mijë dirhamë atij që i solli lajmin se Abdullahu kishte mbetur gjallë[261] dhe ra në sexhde për t'i shprehur Zotit mirënjohjen që e kishte ruajtur. (*Tarikh ul-Dimeshk*, Ibn Asakir, vol. 7, ff. 400, 402; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 20, f. 111).

Abdullahu e kishte përdorur dobësinë e saj ndaj tij për të vënë nën kontroll të plotë atë e punët e saj, kështu që mund ta drejtonte tezen e tij ku dhe si të donte.

Sidoqoftë, është fakt që Abdullahu kishte urrejtje shumë të madhe kundër Beni Hashimit, siç e vërtetojnë edhe shkrimet e një numri historianësh:

Gjatë kalifatit të tij[262], ai nuk kërkoi dyzet të premte me radhë bekim për Profetin e Shenjtë në lutjet e tij të Xhumave. Lidhur me këtë thoshte shpeshherë: Nuk më pengon gjë ta përmend emrin e Profetit, veç faktit që ka disa njerëz[263] që i bën të ndihen krenarë[264].

Kurse autorë të tjerë citojnë këtë shprehje të tij:

Asgjë nuk më pengon … përveç faktit që familja e Profetit përbëhet nga njerëz të këqinj, që do ngrinin kokë sapo të përmendej emri i tij. (*Mekatil et-talibijin*, f. 474; *Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, f. 79; *et-Tarikh*, el-Jakubi, vol. 2, f. 261; *el-Ikd el-farid*, Ibn Abd Rabbih, vol. 4, f. 413; Sherh, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 4, f. 62; vol. 19, ff. 91-92; vol. 20, ff. 127-129).

258 Në Betejën e Xhemelit.

259 Aishenë.

260 Abdullahun.

261 Nga një luftim me Malik Eshterin gjatë Betejës së Xhemelit.

262 Të Abdullahut, në Mekë.

263 Beni Hashimët.

264 Kur përmendet emri i Profetit.

Pikërisht ky Abdullah ibn Zubeir i ka thënë Abdullah ibn Abbasit:

Unë e kam mbajtur fshehtë urrejtjen time për ju, njerëzit e asaj shtëpie[265], gjithë këto dyzetë vjetët e fundit (*Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, f. 80; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 4, f. 62; vol. 20, f. 148).

Por ai urrente veçanërisht Imam Aliun, kundër të cilit shpifte, mallkonte dhe shante. (*et-Tarikh*, el-Jakubi, vol. 2, ff. 261-262; *Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, f. 80; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 4, ff. 61, 62-63, 79).

Ishte ai që mblodhi nga Beni Hashimët Muhammed ibn Hanefiun[266], Abdullah ibn Abbasin e shtatëmbëdhjetë burra të tjerë, midis të cilëve edhe Hasan ibn Hasan ibn Ali ibn Ebi Talibin, e i burgosi në një luginë të vogël malore në Arim. Aty mendoi t'i digjte të gjallë në zjarr, prandaj grumbulloi në hyrje të burgut një sasi të madhe drushë. Ndërkaq Muhtar ibn Ebu Ubeid eth-Thekafiu kishte nisur për në Mekë dyzetë mijë ushtarë, të cilët e sulmuan Abdullah ibn Zubeirin e i shpëtuan Beni Hashimët nga vdekja e sigurtë. Vëllai i Abdullahut, Urwe ibn Zubeiri, u përpoq ta justifikonte këtë veprim të tij duke ua hedhur fajin vet Beni Hashimëve, që s'kishin pranuar t'i betoheshin për besnikëri. Sipas tij, kështu kishte vepruar kundër tyre dhe Kalifi i Dytë, që i kishte mbledhur në shtëpinë e Fatimesë, pasi refuzuan t'i betoheshin për besnikëri Kalifit të Parë të porsazgjedhur: Edhe ai kishte grumbulluar dru dhe kishte dashur t'i digjte brenda që të tërë. (*Mekatil et-talibijin*, f. 474; *Muruxh udh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, ff. 76-77; *et-Tarikh*, el-Jakubi, vol. 2, f. 261; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 19, f. 91; vol. 20, ff. 123-177; 146-148; *Tarikh ul-Dimeshk*, Ibn Asakir, vol. 7, f. 408; Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-ferid*, vol. 4, f. 413; *Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 5, ff. 73-81; *et-Tarikh*, et-Tabari, vol. 2, ff. 693-695; *Tarikh el-Kamil*, Ibn ul-Athir, vol. 4, ff. 249-254; *Tarikh*, Ibn Khaldun, vol. 3, ff. 26-28).

Lidhur me këtë, Ebu'l-Faraxh Isfahani shkruan:

Abdullah ibn Zubeiri përdorte metoda nga më të ndyrat për të nxitur njerëzit kundër Beni Hashimëve. Ai shante dhe fliste kundër tyre nga minberet dhe i provokonte me mënyra të ndryshme. Ibn Abbasi dhe ndonjë tjetër protestonin herë pas here për këtë trajtim që u bënte. Më vonë ai ndryshoi metodë dhe e mbylli Ibn Hanefien në një burg në luginën Arim. Pastaj mbylli në të, bashkë me Ibn Ha-nefien, edhe anëtarë të tjerë të Beni Hashimit, që ishin aty[267], dhe u afroi tek dera një sasi të madhe drushë për t'i djegur të gjallë. Këtë e bënte për shkak të lajmeve që kishte se në Mekë kishin ardhur Ebi Abdil-Lah el-Xhedeli dhe pa-

[265] Bëhet fjalë për familjen e Profetit.

[266] Një nga djemtë e Imam Aliut.

[267] Në Mekë.

sues të tjerë të Hanefies, të cilët synonin t'i vinin në ndihmë dhe të përmbysnin kalifatin e tij. Kjo e shtynte t'i lante sa më parë hesapet me të burgosurit. Por Ebu Abdil-Lah el-Xhedeli i mori vesh planet e tij dhe u nis e arriti kur sapo ishte vënë zjarri, të cilin e shoi, duke i shpëtuar kështu gjithë të burgosurit nga një vdekje e sigurtë. (*Kitab ul-Aghani*, f. 15).

Të gjitha këto fakte provojnë drejtësinë e fjalës së Imam Aliut për këtë njeri.

454. Pse duhet të mbahet më të madh njeriu? Ka nisur si farë e do përfundojë si kufomë. Veten s'e mban dot vet, as takimin me vdekjen nuk e shmang dot.[I]

---

[I]Po ta mendonte mirë njeriu se nga ka ardhur e rrënimin e shkatërrimin që do t'i ndodhë trupit të tij, do detyrohej të pranonte pozicionin e tij të ulët e të përvuajtur, në vend që të ishte kryelartë e të mbahej më të madh. Atëhere do shihte se ka qenë një kohë kur nuk ekzistonte fare e Zoti e nisi qenien e tij nga një çurg i pështirë sperme, që më pas mori formën e një cope mishi, e cila vijoi të ushqehej e rritej në mitrën e nënës në një mjedis gjaku të ntrashur. E vetëm kur trupi i tij u formua plotësisht, nguli këmbët mbi tokë, por duke qenë përherë i pafuqishëm e i paaftë e pa asnjë kontroll mbi urinë e etjen, sëmun-djet e shëndetin, dobinë e dëmin, dhe jetën e vdekjen. Ai nuk ka fare dije se kur mund t'i shterin fuqitë e gjymtyrëve dhe harron që ndijimet e ndjenjat mund ta braktisin, që drita e syrit mund t'i fiket, që aftësia e të dëgjuarit mund t'i shuhet dhe që vdekja mund t'ia shqisë shpirtin nga trupi e ta bëjë kërmën e tij ushqim për korbat dhe krimbat e dheut.

Një shprehje Arabe thotë:

*Si mund ta mbash veten më të madh, moj krijesë?*
*Si farë e ke nisë rrugën, e kërmë në fund do jeshë!*

455. *E pyetën Imam Aliun, cili ishte poeti më i madh. Ai tha:*

Poetët nuk ndjekin rrugë të njëjta, që të mund të thuhet se cili nga ata është më i mirë; po, meqë u dashka thënë një emër, unë do përmendja Malik ed-Delilin[268].

Sipas Sejjid Raziut, Imam Aliu ka parasysh Umrejl Kejsin.[I]

---

[268] Mbreti i çoroditur.

[1]Mund të krahasosh lehtë me njëri-tjetrin vetëm poetët që lëvrojnë të njëjtën fushë me imagjinatën e tyre. Por kur shprehja e njërit ndryshon nga e tjetrit dhe stili i njërit dallon nga i tjetrit, është vështirë të përcaktosh se cili midis tyre është më i mirë. Arsyet, pse një poet mund të preferohet mbi të tjerët dhe të quhet më i madh, mund të jenë të ndryshme. Gjithçka varet nga kriteret e vlerësimit, siç del qartë edhe nga kjo shprehje e famshme:

> Poeti më i madh i Arabisë është Umrejl Kejsi kur kalëron, Ashai kur dëshiron diçka dhe Nabega kur është i frikësuar.

Por, pavarësisht nga ky kategorizim, mendohet se pozicionin më të lartë ndër poetët e epokës së hershme e mban Umrejl Kejsi që dallohet me imagjinatën e tij të mahnitshme, shkëlqimin e përshkrimeve, metaforat e rralla dhe krahasimet e paimitueshme, megjithëse shumë vargje të tij s'e kanë standardin e duhur moral dhe kanë subjekte banale. Sidoqoftë, nuk mund të mohohet madhështia e artit të tij, po të mbahet parasysh se artisti i trajton përshtypjet e tij nga pozitat e artit dhe s'i përfill faktorët që nuk kanë lidhje me të.

Umrejl Kejsi ishte i famshëm si poet në të gjithë Arabinë. Babai i tij, Haxher Kindi, ka qenë i fundit i mbretërve të Kindit, që gëzonin privilegjin e flamurit dhe të ushtrisë. Përveç prirjes së tij të natyrshme, ai trashëgoi muzë poetike edhe nga dajot e tij, Kulejbi dhe Muhalhili, që ishin poetë të njohur, si dhe nga njerëz të tjerë të Beni Teghlabit, që ishin të dalluar në fushën e letrave. Atmosfera liberale e Nexhdit dhe pasuria e komforti ku ai u rrit e u edukua, bënë që të futej kokë e këmbë në jetën e pasioneve e të qejfeve, kështu që u harrua fare në kënaqësitë e bukurisë, dashurisë, ritmit e poezisë. I ati u përpoq ta mbante larg nga këto gjëra, por paralajmërimet e tij shkuan kot, derisa më në fund u detyrua ta dëbonte. Pasi iku nga i ati, ai u dha tërësisht pas zbavitjeve e dëfrimeve, sepse tani s'e pengonte më njeri. Një ditë dëgjoi për vrasjen e të atit dhe vendosi t'i merrte gjakun, kështu që u nis të vizitonte fise të ndryshme për të siguruar përkrahje. Por nuk mundi ta arrinte një gjë të tillë, prandaj shkoi për t'i kërkuar ndihmë perandorit të Bizantit. Thuhet se dhe atje bëri veprime të pahijshme, kështu që perandori i Bizantit vendosi ta zhdukte. Ai i dhuroi një veshje të helmuar dhe, me ta veshur, helmi i depërtoi trupin. Pas vdekjes, Umrejl Kejsi u varros në Ankara.

456. Vall' s'paska njeri aq të lirë, sa të mundë t'ua lërë kafshatën e tij të kësaj bote atyre që dinë veç të mbllaçiten? Vetëm Parajsa vlen të jetë çmimi juaj, prandaj mos e shisni veten, përveçse në këmbim të saj!

457. Dy tahmaqarë s'ndiejnë kurrë të ngopur: Kërkuesi i dijes e kërkuesi i kësaj bote.

458. Besimi kërkon të zgjedhësh të vërtetën, ndonëse mund të të dëmtojë, në vend të së pavërtetës, ndonëse mund të të ndihmojë; kërkon që fjala të mos thotë më shumë se vepra; dhe kërkon frikën ndaj Zotit, sa herë që flitet për të tjerë.

459. Vendimet i dominon fati, ndryshe s'do mund të dështonin gjatë përpjekjes[269].

Shënim i Sejjid Raziut: Diçka me të njëjtin kuptim është ndeshur dhe më parë, megjithëse me fjalë të ndryshme nga këto.

460. Vetëpërmbajtja dhe durimi janë pjella binjake të kurajos së lartë.

461. Përgojimi është arma e të pazotit.

462. Shumë njerëz futen në udhë të keqe sepse për ta është folur vetëm mirë.

463. Kjo botë s'është bërë për vetveten, po për tjetër gjë nga vetja[270].

464. Beni Umejjave u është caktuar koha, gjatë së cilës do mund të mbahen. Kur midis tyre të shfaqen grindjet, do mund t'i shqyejnë edhe hijenat, po t'u qepen pas.

Shënim i Sejjid Raziut: Këtu '*Mirwad*' është formë e prejardhur nga '*Irwad*' dhe do të thotë 'dhënie ose lejim kohe në pritje të diçkaje'. Kjo është një shprehje tepër elokuente dhe e mrekullueshme. Duket sikur Prijësi i Besimtarëve e krahason periudhën e Beni Umejjave me një garë kuajsh që rendin në formacion të rregullt përgjatë një piste të kufizuar dhe që e prishin rreshtimin vetëm kur mbërrijnë në fundin e saj.[I]

[I]Paralajmërimi i Imam Aliut për dobësimin dhe rënien e Beni Umejjave është realizuar deri në detaje. Dinastia e tyre, që nisi me Mu'avie bin Ebu Sufianin, përfundoi me Merwan el-Himarin, më 132 H., pas një ekzistence prej nëntëdhjetë vjetësh, njëmbëdhjetë muajsh e trembëdhjetë ditësh. Periudha Umejjade ka qenë e pashoqe për nga tirania, padrejtësia, mizoria e despotizmi. Dhuna e ushtruar nga sundimtarët tiranë të kësaj periudhe njollosi Islamin, nxiu faqet e historisë së tij dhe lëndoi shpirtin e humanizmit. Umejjadët lejuan lloj-lloj rrënimesh e shkatërrimesh vetëm e vetëm për të mbajtur pushtetin e tyre personal. Ata çuan ushtritë e tyre në Mekë, sulmuan Qa'ben me zjarr, e bënë Medinën

[269] Për vënien e tyre në jetë.

[270] Për botën tjetër.

viktimë të pasioneve të tyre kafshore dhe derdhën lumë gjakun musliman. Në fund, kjo gjakderdhje shtazarake nxiti revolta e konspiracion në çdo anë, gjë që, krahas me grindjet, trazirat e luftërat e brendshme në gjirin e dinastisë, i hapi rrugën rrënimit të saj. Në fakt, mosmarrëveshjet politike në klasën drejtuese të saj kishin nisur që herët, po rebelimi i hapur filloi ditët e Welid bin Jezidit. Nga ana tjetër, nisën të lëvizin dhe Beni Abbasët (Abbasidët), që themeluan lëvizjen me emrin '*Khilafet'il-Lahie*'[271] gjatë mbretëri-mit të Merwan el-Himarit. Ata zgjodhën në krye të saj një prijës luftarak, Ebu Muslim Khorasanin, i cili, përveç dijeve për ngjarjet dhe gjendjen politike, ishte i përgatitur dhe në artin e luftës. Ai ngriti një rrjet të gjerë kundër Umejjadëve, e bëri Khorasanin bazë të veprimeve të tij dhe arriti të ketë sukses në vendosjen e Abbasidëve në pushtet.

Në fillim ky njeri ishte krejt i panjohur. Pikërisht ngaqë nuk njihej, si dhe për shkak të origjinës së tij të ulët, Imam Aliu e ka krahasuar atë e shokët e tij me hijenat. Në atë kohë ishte e zakonishme që ky krahasim të përdorej për njerëzit e shtresave të ulëta.

465. *Duke lavdëruar ensarët, Imam Aliu ka thënë:*

Për Zotin, ata e mëkuan Islamin me duart e tyre bujare e me fjalën e tyre të bukur, ashtu si mëkohet një foshnjë e porsalindur.

466. Syri është ushkur i torbës pas shpine.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo është një metaforë e mrekullueshme. Imam Aliu insinuon trastën me pjesën fundore të shpinës dhe gojzën me gjalmin që e mban mbyllur grykën e saj. Kur lirohet gjalmi, torba zbrazet dhe s'mban më gjë brenda. Ka mendime se kjo është shprehje e Profetit, po disa studi-ues mendojnë se e ka thënë Imam Aliu. Mubarridi e përmend në librin e tij *Muktazab* në kapitullin 'Fjalë nga letra të papërsëritshme'. Këtë metaforë e kemi diskutuar dhe ne në librin tonë me titull *Muxhezet ul-esrar en-nebewijeh*.

467. *Imam Aliu është shprehur në një nga fjalimet e tij:*

Në krye erdhi një sundimtar. Mbeti i drejtë e deshi t'i bënte dhe ata të drejtë, derisa feja ta përqafonte këtë dhé.

468. Për njerëzit do të vijë një kohë e vështirë, kur të pasurit do kapen me thonj e me dhembë pas pasurive të tyre, ndonëse nuk janë urdhëruar të veprojnë kështu. Sepse Zoti i Lavdishëm thotë:

**"Mos e harroni bujarinë ndaj njëri-tjetrit."** (Kur'ani, 2:237).

[271] Kalifati i Zotit.

Atë kohë do të lartësohen njerëzit e vesit, të virtytshmit do të mbeten nën ta, kurse blerjet do t'i bëjnë të skamurit, ndonëse Profeti ua ka ndaluar të blejnë.[I]

---

[I]Zakonisht të pasurit i organizojnë marrëdhëniet e tyre me të varfrit në mënyrë të tillë që t'u blejnë lirë e t'u shesin shtrenjtë. Duke vepruar kështu, ata shfrytëzojnë nevojat dhe gjendjen e tyre të mjerë, ndërkohë që asnjë fé nuk e lejon shfrytëzimin e pozitës së vështirë e të nevojës ekstreme për qëllime fitimi. Pasurimi me problemet dhe vështirësitë e të tjerëve nuk lejohet as në pikëpamje etiko-morale.

469. Dy lloj njerëzish do rrënohen për shkakun tim: Adhuruesi që e tepron me adhurimin e tij, dhe fajësuesi që më vesh faje të paqena.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo është e ngjashme me një shprehje tjetër të Prijësit të Besimtarëve, sipas së cilës, 'dy kategori personash do të shkatërrohen për shkakun tim: Adhuruesi që e tepron, dhe ai që më urren e ushqen armiqësi ndaj meje'.[I]

---

[I]Profeti i Shenjtë i ka udhëzuar e porositur shpesh herë njerëzit e ummetit të tij që ta donin Imam Aliun, dhe ua ka ndaluar urrejtjen ndaj tij. Për më tepër, Profeti i Shenjtë e konsideronte dashurinë për Imam Aliun si shenjë të Besimit, ndërsa urrejtjen ndaj tij - si shenjë të hipokrizisë (për këtë çështje është folur edhe në shënimin e thënies no. 45).

Lidhur me këtë pikë, po citojmë më poshtë një nga traditat e Profetit të Shenjtë, vërtetësia e së cilës dëshmohet nga katërmbëdhjetë sahabë të tij:

Ai që do Aliun, më do mua. Ai që më do mua, do Allahun. E Ai do bëjë të futet në Parajsë kushdo që e do Allahun.

Ai që urren Aliun, më urren mua. Ai që më urren mua, urren Allahun. E Ai do bëjë të flaket në Skëterrë kushdo që e urren Allahun.

Ai që i bën keq Aliut, më ka bërë keq mua, e ai që më bën keq mua, i ka bërë keq Allahut:

**"Ata që dëmtojnë Zotin e Lajmëtarin e Tij kanë mallkimin e Zotit në këtë botë e në tjetrën; Zoti u ka bërë gati ndëshkim dërrmonjës."**

(Kur'ani, 33:57).

(Hakimi në *el-Mustedrek*, vol. 3, ff. 127-128; Ibn ul-Athiri në *Usd ul-ghabeh*, vol. 4, f. 383; Ibn Haxher el-Askalani në *el-Isabeh*, vol. 3, ff. 496-497; el-Hejthemiu në *Mexhma'*

*uz-zewa'id*, vol. 9, ff. 108-109, 129, 131, 132, 133; el-Mutteki el-Kindi në *Kenz ul-'ummal*, vol. 12, ff. 202, 209, 218-219; vol. 15, ff. 95-96; vol. 17, f. 70; Muhibb ed-Din et-Taberiu në *er-Rijad un-nedireh*, vol. 2, ff. 166, 167, 209, 214; Ibn Meghazili el-Shafi'i në *el-Menakib*, ff. 103, 196, 382).

Në të njëjtën kohë, Profeti i Shenjtë kishte ndaluar çdo fyerje ose nënçmim të vlerave të imamëve dhe i qortonte të gjithë ata që ngrinin kundër tyre akuza false e të pabazuara, si dhe ata që i urrenin apo ushqenin qëllime të këqija karshi tyre.

Nga ana tjetër, Profeti i Shenjtë u tërhiqte shpesh herë vëmendjen njerëzve të komunitetit të tij që të tregoheshin të kujdesshëm në dashurinë për Imam Aliun dhe të mos e tepronin duke shkelur caqet që ka vënë Islami për gjëra të tilla. Njerëzit që mund të vepronin në këtë mënyrë, quheshin *ghali*[272].

Pikërisht për këto arsye, Profeti i Shenjtë tregohej tepër i përmbajtur kur duheshin vënë në dukje vetitë dhe meritat e shkëlqyera të Imam Aliut. Xhabir ibn Abdullah el-Ensariu tregon:

Kur Imam Aliu i erdhi Profetit të Shenjtë me lajmin e fitores së Khaiberit[273], i Dërguari i Zotit i tha: "O Ali! Po të mos kisha frikë se ndonjë nga njerëzit e mi do mund të thoshte për ty ç'thonë të krishterët për Isain, të birin e Merjemes, do t'u kisha treguar për ty gjëra që do t'i bënin të mblidhnin pluhurin nën këmbët e tua dhe të kërkonin bekime prej tij. Mjafton të them vetëm, që ti ke ndaj meje të njëjtën pozitë që kishte Haruni ndaj Musait, veç faktit që pas meje nuk do të ketë më profet". (el-Hejthemiu në *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 9, f. 131; Ibn Ebi'l-Hadidi në *Sherh*, vol. 5, f. 4; vol. 9, f. 168; vol. 18, f. 282; Ibn Meghazili el-Shafi'i në *Menakib Ali ibn Ebi Talib*, ff. 237-239; el-Khavarizmi në *Menakib Ali ibn Ebi Talib*, ff. 75-76, 96, 220; el-Genxhi el-Shafi'i në *Kifajet ut-talib fi menakib Ali ibn Ebi Talib,* ff. 264-265; *Arxhah ul-metalib*, ff. 448, 454; Shejh Sulejman el-Belkhi el-Kunduzi el-Hanefi në *Jenabi' ul-muweddeh*, ff. 63-64, 130-131).

Për më tepër, Profeti i Shenjtë e kishte njoftuar ummetin musliman se në gjirin e tij do të shfaqeshin dy lloje të shmangurish, që do shkelnin caqet e parimeve islame në vlerësimin dhe kuptimin e personalitetit të Imam Aliut. Lidhur me këtë, vet Imam Aliu thotë:

I Dërguari i Allahut më thirri e më tha: "O Ali, ka ngjashmëri midis teje e Isait, birit të Merjemes, që hebrenjtë e urryen aq shumë, sa ngritën akuza të gënjeshtërta kundër tij e nënës së tij, kurse të krishterët e deshën aq shumë, sa i veshën një pozicion që nuk e

[272] Njeriu që beson se Profeti i Shenjtë, Imam Aliu ose ndonjë nga dymbëdhjetë imamët e Familjes Profetike është perëndi, duke u veshur atyre cilësi të veçanta të Zotit, duke besuar se janë profetë, e duke bërë për Profetin e Imamët gjëra të tjera, që vet ata s'i bënin për vete të tyre.

[273] Që u arrit kryesisht falë angazhimit personal të Imam Aliut.

kishte".

Pastaj Imam Aliu vazhdon:

Kini mendjen: Për shkakun tim do rrënohen dy lloje njerëzish: Ata që do më lëvdojnë për gjëra që nuk i kam; dhe ata që do më urrejnë e që kjo urrejtje do t'i çojë deri në atë pikë, sa të bëjnë kundër meje akuza të gënjeshtërta e të pabaza. Kujdes! Unë nuk jam profet, se nuk më është zbuluar gjë. Unë vetëm përpiqem sa më shumë që mundem në pajtim me Librin e Zotit dhe *Sunet*in e të Dërguarit të Tij. (*el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 1, f. 160; *el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, f. 123; *Mishkat ul-messabih*, el-Khatib el-Hanefi, vol. 3, ff. 245-246; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, f. 133; *Kenz ul-ummal*, vol. 12, f. 219; vol. 15, f. 110; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 7, f. 356).

Këto thënie të Imam Aliut, si dhe ajo që po komentojmë këtu, janë raportuar nga vet Profeti i Shenjtë, i cili i është shprehur Imam Aliut me këto fjalë:

O Ali, dy lloje njerëzish do rrënohen për shkak tënd: Ai që do të të dojë në mënyrë të tepruar, dhe hipokriti, që do të të ngarkojë me faje të sajuara. (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1101)

Po kështu, ai i ka thënë:

Dy lloje njerëzish do rrënohen për shkakun tënd: Ai që do të të dojë në mënyrë të tepruar, dhe ai që do të të urrejë e ushqejë ligësi ndaj teje. (*Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 5, f. 6).

Muhadithi[274] i famshëm Amir ibn Sharahil ash-Shabi'u (640-721) konfirmon se të dyja këto kategori janë shfaqur dhe se të dy këto lloje njerëzish janë larguar nga Besimi dhe janë rrënuar. (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1130; *el-Ikd ul-ferid*, Ibn Abd Rabbih, vol. 4, f. 312).

470. *Imam Aliun e pyetën për Njëshmërinë e Zotit dhe Drejtësinë e Tij. Ai u përgjigj:*

Njëshmëria nënkupton pamundësinë që Ai të futet në kallëpet e fantazisë njerëzore. Drejtësia nënkupton absurditetin e çdo qortimi ndaj Tij.[I]

[I]Besimi në Njëshmërinë e Zotit nuk është i plotë, po të mos bazohet në besimin se Zoti është i lirë nga çdo lloj papërsosmërie. Kjo do të thotë se Ai duhet parë përmbi kufizimet e zakonshme të trupit, formës, vendit e kohës dhe nuk duhet t'i nënshtrohet imagjinatës apo parapëlqimeve personale. Qenia që do mund të futej në kuadrin e imagjinatës njerëzore

[274] Dijetar në fushën e studimit të hadítheve të Profetit të Shenjtë.

e që do t'u shkonte për shtat shijeve të njërit e tjetrit, nuk do ishte më Zot, por një sajesë e mendjes së njeriut, ndërkohë që dihet se fusha e veprimtarisë mendore kufizohet vetëm në gjëra që shihen dhe vrojtohen. Rrjedhimisht, sa më shumë të përpiqet njeriu ta vlerësojë Zotin me nocionet, me të cilat operon mendja e tij apo me përpjeket e imagjinatës së tij, aq më larg realitetit do të shkojë. Në lidhje me këtë çështje, Imam Muhammed el-Bakiri thotë:

> Zoti që përmbyllni në fantazitë dhe parapëqimet tuaja nuk është më Zoti, por një krijesë si ju e që kthehet tek ju.

Drejtësia nënkupton që nuk duhet ushtruar asnjë lloj padrejtësie ndaj Zotit e që s'i duhet veshur asnjë e metë apo faj ose cilësi të këqija e të padobishme, që Zoti nuk mund t'i ketë kurrsesi. Lidhur me këtë Ai ka thënë:

> **"Fjala e Zotit tuaj është e përsosur për nga vërtetësia dhe drejtësia; nuk ka asgjë që mund t'i ndryshojë fjalët e Tij. Ai është Dëgjues i çdo gjëje dhe Njohës i çdo gjëje."**

(Kur'ani, 6:115).

471. Heshtja për çështje që duan urtësi nuk sjell të mirë, ashtu si nuk sjell të mirë dhe fjala e thënë pa urtësi.

472. *Imam Aliu ka thënë gjatë një lutjeje për të rënë shi:*

O Zoti im, bjena shi me deve të shtruara, jo inatçore.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo është një shprehje me elokuencë të pashoqe. Prijësi i Besimtarëve e ka krahasuar renë e ngarkuar me shtërngata, vetëtima, erë e rrufé me një devé grindavece, që i flak poshtë me shalë e me njerëz që i kanë hipur, ndërsa renë që nuk sjell dukuri të tilla të frikshme e krahason me një devé të shtruar, që milet lehtësisht dhe është e bindur kur e urdhëron.

473. *I thanë Imam Aliut: "Do dëshironim t'i kishe ndryshuar flokët e tu të thinjur, o Prijës i Besimtarëve". Imam Aliu tha:*

Ngjyrimi është stoli kur jemi në zi.

Shënim i Sejjid Raziut: Në këtë rast, Imam Aliu i referohet vdekjes së Profetit të Zotit.

474. I rëni në udhë të Zotit nuk do ketë më shumë shpërblim sesa ai që e ruan dëlirësinë pavarësisht nga mjetet[275]. Nuk përjashtohet mundësia që të dëlirët të bëhen engjëj.

[275] E jetesës.

475. Qenia i kënaqur është pasuri që s'shteron kurrë.

Shënim i Sejjid Raziut: Disa thonë se kjo shprehje është thënë nga Profeti i Zotit.

476. *Kur e caktoi Ziad bin Ebihun*[276] *administrator të Persisë e të financave të saj, në vend të Abdullah bin Abbasit, Imam Aliu pati me të një bisedë të gjatë, gjatë së cilës e porositi prerazi që asnjëherë të mos i mblidhte taksat përpara kohe. Ndër të tjera Imam Aliu i tha:*

Vepro drejtësisht e mos ushtro padrejtësi e dhunë, sepse dhuna i bën njerëzit t'i braktisin shtëpitë, e padrejtësia i bën të rrokin armët.

477. Mëkati më i keq është ai që quhet i parëndësishëm nga ai që e bën.

478. Zoti s'e detyron të padituurin të diturohet, pa detyruar të diturin ta diturojë.

479. Shoku më i keq është ai, ndaj të cilit je i detyruar të ruash formalitete.[I]

Shënim i Sejjid Raziut: Ceremonitë e formalitetet krijojnë në çdo rast shqetësim dhe bezdi. Kur këto gjëra vijnë nga një shok, që i konsideron të rëndësishme formalitetet, kjo provon se ai është më pak i këndshmi ndër të gjithë shokët.

[I]Shoqëria që bazohet në dashuri e sinqeritet, i bën të tepërta formalitetet dhe ceremonitë, kurse shoqëria, që ka ende nevojë për to, është e paqëndrueshme. Një shoqëri e tillë nuk mund të jetë e vërtetë, sepse miqësi e vërtetë është ajo, ku shoku nuk i krijon shqetësime shokut. Kur shoku shkakton probleme të kësaj natyre, bëhet i bezdisshëm dhe i lodhshëm. Në fakt, pikërisht këto janë shenjat që tregojnë se është një shok i keq.

480. Besimtari që nervozon vëllanë e tij në besim, e braktis, në fakt.

Shënim i Sejjid Raziut: Thuhet '*hashemehu*' ose '*ahshemehu*' për të kuptuar 'ai e indinjoi'. Në një pikëpamje tjetër, kjo do të thotë 'ai e poshtëroi'. Ndërsa '*ihteshemehu*' do të thotë 'ai ia kërkoi për vete', gjë që nënkupton një pretendim që mund të bëhet shkak për ndarje prej tij.

481. Vdekja nuk është kurrë shumë larg.

[276] Biri i një babe të panjohur.

# SEKSION KU KEMI PËRZGJEDHUR DISA THËNIE TË MREKULLUESHME TË IMAM ALIUT, QË KËRKOJNË ANALIZË TË VEÇANTË

I. Kur të ndodhë kjo, do të dalë prijësi i fesë dhe njerëzit do t'i mblidhen përreth si ato copëzat e shtrydhura të reve në qiellin vjeshtak, kur bëhen bashkë.

Sejjid Raziu thotë: '*Ja'sub*[I]' do të thotë 'prijës, njeri i ngarkuar me punët e njerëzve', kurse '*Kaza*' do të thotë 'pjesët e reve që e kanë shkarkuar shiun'.

[I] '*Ja'sub*' është emri që përdoret për mbretëreshën e bletëve. Thënia e Imam Aliut është '*fe iza kene dhalike zaraba jasubud-din bi zene bihi*'. Folja '*zaraba*' do të thotë 'rrah, godas, qëlloj, etj.'; '*jasubud-din*' do të thotë 'prijësi i fesë dhe i sheri'atit', kurse '*zanab*' do të thotë 'bisht, fund, ithtar ose lule'. Në këtë fjali, '*jasubud-din*' personifikon Imamin e kohës[277]. Në fakt, këtë emër e ka përdorur Profeti i Shenjtë për vet Imam Aliun, siç e tregon edhe thënia:

> O Ali, ti je *ja'subi* i besimtarëve, kurse pasuria është *ja'subi* i hipokritëve. (*el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 4, f. 1744; *Usd al-ghabah*, Ibn ul-Athir, vol. 5, f. 287; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 4, f. 171; *er-Rijad un-nedireh*, Muhibb ed-Din et-Taberi, vol. 2, f. 155; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 9, f. 102; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 1, f. 12; vol. 19, f. 224).

Po kështu, Profeti i Shenjtë i ka thënë Imam Aliut:

> Ti je *ja'subi* i fesë (Muhibb et-Taberiu në *er-Rijad un-nedireh*, vol. 2, f. 177; *Taxh ul-arus*, vol. 1, f. 381; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 1, f. 12; vol. 19, f. 224).

[277] Aludohet për Imamin e Dymbëdhjetë (Imam Mehdiun).

Profeti i Shenjtë i ka thënë Imam Aliut gjithashtu:

> Ti je *ja'subi* i muslimanëve (*Jenabi' ul-muweddeh*, Shejh Sulejman el-Belkhi el-Kunduzi el-Hanefi, f. 62).

Dhe është përsëri Profeti i Shenjtë, i cili ka thënë:

> Ti je *ja'subi* i kurejshëve (*el-Mekasid ul-hasaneh*, eth-Thekefi, f. 94).

Arsyeja e përdorimit të këtij emri për Imam Aliun bazohet në faktin që mbretëresha e bletëve është e pastër në çdo aspekt dhe e mbledh ushqimin e saj nga sythet e lulet, duke iu shmangur ndotjeve. I tillë është dhe Imami, për të cilin flitet: I lirë nga çdo ndotje dhe përsosmërisht i pastër e i panjollë.

Kjo thënie është interpretuar në disa mënyra:

Së pari, ajo do të thotë, 'kur Imami i kohës të zerë vend në fron, pasi t'i ketë rënë kryq e tërthor botës dhe njerëzit të jenë mbledhur përreth tij'.

Së dyti, ajo do të thotë, 'kur Imami të endet në të gjithë botën, së bashku me miqtë dhe shoqëruesit e tij'. Në këtë rast '*zaraba*' do të kishte kuptimin 'endje, zhvendosje' dhe fjala '*zanab*' do të kuptonte 'ndihmës, shoqërues'.

Së treti, ajo do të thotë, 'kur Imami të ngrihet me shpatë në dorë'. Në këtë rast '*zanab*' do të thotë 'thumbim nga bleta'.

Së katërti, ajo do të thotë, 'kur Imami të ngrihet për përhapjen e besimit të vërtetë në shkallë të gjerë'. Në këtë rast shprehja sjell ndër mend gjendjen e nderë dhe pozicionimin përpara ndërmarrjes së një sulmi.

## II. *Në një vlerësim të Imam Aliut ndodhen këto fjalë:*

### Është vërtet një folës i zoti![I]

<u>Sejjid Raziu thotë:</u> '*Shahshah*' do të thotë 'ekspert, i lirshëm në të folur', sepse kushdo që është i lirshëm në të folur e në të biseduar quhet '*Shahshah*'; ndërsa, në një kuptim tjetër, kjo fjalë do të thotë 'njeri koprac dhe dorështërnguar'.

---

[I]Cilësimi orator i zoti i bëhet Shasha bin Suhanit, një ndër bashkëpunëtorët kryesorë të Imam Aliut. Kjo thënie hedh dritë mbi madhështinë e aftësive të tij oratorike dhe forcën e tij shprehëse. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar:

Për madhështinë e Shashas, mjafton që e ka lëvduar për elokuencë e zotësi në të folur një personalitet si Imam Aliu. (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 19, f. 106).

III. Grindjet sjellin shkatërrim.

Sejjid Raziu thotë: Këtu '*Kahm*' do të thotë 'shkatërrim'. Është e qartë që janë grindjet shpeshherë që i shpien njerëzit në shkatërrim e rrënim. Në të njëjtin kuptim përdoret dhe shprehja '*Kahmet-ul-Arab*', që do të thotë 'periudha e thatësirës, kur gjedhët e fshatarëve nomadë Arabë të shkretëtirës bëhen kockë e lëkurë', gjë që ka parasysh gjendjen e mjerueshme, ku katandisen këto kafshë. Lidhur me këtë çështje, është hedhur një mendim tjetër, e pikërisht: Gjendja e vështirë i detyron njerëzit të shkojnë drejt zonave të gjelbëruara, duke aluduar për vështirësitë e jetës së fshatit, që i detyrojnë njerëzit të shpërngulen drejt '*haxharit*' (zonë qytetare me qytete e fshatra dhe me popullsi të ngulur, në dallim me shkretëtirën).

IV. Kur vajza vjen në moshën që i kupton gjërat, bëhen më të pëlqyera lidhjet nga i ati.

Shënim i Sejjid Raziut: Përveç shprehjes '*nashal-hikak*' është përdorur edhe kombinimi '*Nashal-haka'ik*'. '*Nash*' do të thotë 'fundi më skajor i gjërave, ana më e largët e tyre', si në shembullin '*en-nashi fis sajr*', që do të thotë 'distanca më e madhe, që përshkon një kafshë'; ose mund të thuhet, '*Nashash tur-raxhule anil-amri*', kur dikush pyetet mbarë e prapsht, për ta bërë të thotë çdo gjë që di. Këtej del se '*nash-ul-haka'ik*' do të thotë 'pjekuri, maturi', sepse maturimi është caku i fundit i fëmijërisë dhe koha kur fëmija e lë fëmijërinë për të kaluar në një moshë më të pjekur. Ky është një karakterizim tepër elokuent e interesant i dukurisë, për të cilën flitet. Prijësi i Besimtarëve synon të thotë se, kur vajza arrin këtë moshë dhe e kërkojnë për lidhje martesore, përparësia u takon të afërmve të saj nga i ati[278], pastaj të afërmve të saj nga nëna. '*Hikak*' do të thotë edhe grindje ose mosmarrëveshje e nënës me të afërmit e vajzës nga ana e të atit. Kjo mosmarrëveshje lind për faktin se gjithsekush prej tyre kërkon të preferohet përpara të tjerëve. Ja përse thuhet '*hakatuhu hikaken*', me të njëjtin kuptim si '*xhedeltuhu xhidalen*'. Është thënë gjithashtu që '*nashul-hikak*' do të thotë 'fitimi i aftësisë për të kuptuar', e kjo i përgjigjet arritjes së pjekurisë. Në fakt, Prijësi i Besimtarëve i referohet pikërisht asaj moshe, kur bëhen të zbatueshme të drejtat dhe detyrat. Personi që e përdor këtë fjalë në formën '*haka'ik*', jep përmes saj shumësin e '*hakikat*', që do të thotë 'realitet'.

[278] Sigurisht këtu përjashtohen ata, të cilëve nuk u lejohen lidhje martesore në gjini, siç janë vëllezërit dhe xhaxhallarët.

Ky është interpretimi që bën Ebu Ubeid el-Kasim bin Selami (në *Gharib ul-hadith*, vol. 3, ff. 456-8), po unë mendoj se, në këtë rast, fjala '*nas'hul-hikak*' ka për qëllim të tregojë që vajza ka arritur moshën kur mund të martohet e kur vetë ajo lejohet t'i administrojë të drejtat e saj, në analogji me '*bi'l hikaki minel-ibilil*', që do të thotë 'deveja që ka arritur pjekurinë', ku '*hikak*' është shumësi i '*hikkah*' ose '*hikk*' dhe do të thotë 'arritja e moshës trevjeçare dhe hyrja në vitin e katërt', që përkon me moshën kur mund t'i hipësh në shpinë për ta mësuar të udhëtojë. Edhe '*haka'ik*' është shumësi i '*hikkah*'. Rrjedhimisht, të dyja versionet çojnë në të njëjtin kuptim. Ky interpretim pajtohet më mirë me praktikat e Arabëve, sesa ai që përmendëm më lart.

V. Besimi ndez në zemër një dritë. Sa më i fortë besimi, aq më i fortë ndriçimi i saj.

Shënim i Sejjid Raziut: '*Lumza*' do të thotë 'njollë e bardhë' apo diçka e këtillë. Kështu për shembull, në qoftë se një kalë ka një njollë të bardhë në buzën e tij të poshtme, ai quhet '*Farsun almazu*', që do të thotë 'Kalë me njollë të bardhë'.

VI. Njeriu me borxhe që s'dihej në do t'i merrte[279] prapë, paguan zekatin që i takon për tërë kohën, pasi i rimerr.

Shënim i Sejjid Raziut: '*Zanun*' quhet 'borxhi i dhënë, që huadhënësi nuk e di në do t'i kthehet prapë'. Kjo bën që ai herë të shpresojë se do ta marrë, e herë ta humbasë shpresën fare. Përdorimi i kësaj fjale edhe për gjëra të tjera, të cilave nuk u dihet se si do t'u shkojë filli, dëshmon për elokuencë të rrallë të shprehjes. Në këtë frymë poeti Asha thotë:

*Sido që të jetë pusi, me ujë apo i thatë*[280],
*e rétë të nxijnë sterrë e derdhin shinë litar,*
*nuk mund të krahasohet me lumin Eufrat,*
*që valët ngre si mal mbi barka dhe notarë.*

'*Xhud*' do të thotë 'pus'[281], kurse '*Zanun*' është 'pusi, për të cilin nuk dihet nëse ka apo nuk ka ujë'.

[279] Dain uz-zunun, në Arabisht.

[280] Pus 'zanun', sipas stilit të përdorur nga Imam Aliu në këtë thënie.

[281] Që është hapur në një vend të thatë.

VII. *Sipas një tradite, Imam Aliu organizoi një ushtri për t'u hedhur në xhihad. Ndër porositë që u dha luftëtarëve me këtë rast ishte dhe kjo:*

Qëndrojuni[282] grave larg sa më shumë të mundni.

Shënim i Sejjid Raziut: Kjo nënkupton që luftëtarët duhet të mos ua vënë shumë veshin mendimeve të grave, të mos jepen pas tyre pa asnjë rezervë dhe të mos krijojnë lidhje me to, sepse të gjitha këto e zbehin entuziazmin, dobësojnë qëndrueshmërinë e vendimit, mpakin energjitë në luftën kundër armikut dhe pengojnë dhënien e maksimumit gjatë zhvillimit të saj.

Gjithçka që bëhet pengesë në realizimin e diçkaje quhet '*azabe anhu*', që do të thotë, 'i shmangur prej, i larguar prej'. Kështu, '*el-Azib*' e '*el-azub*' nënkuptojnë dikë që ka hequr dorë nga të ngrënët e të pirët.

VIII. *Një shprehje e Imam Aliut thotë:*

Si ai harkëtari me nam[283], që mezi pret ta kapë shenjën që me shigjetën e parë.

Shënim i Sejjid Raziut: '*el-Jasirun*' (shumësi i '*el-jasir*') është ai që hedh bast në një garë, ku harkëtarët gjuajnë me shigjeta një deve të therur; kurse '*Al-falixh*' do të thotë 'i suksesshëm, fitimtar'; thuhet, për shembull: '*Falaxha Alejhim*' ose '*Falaxhahum*', që ka kuptimin, 'ai doli fitimtar mbi ta, ai i mposhti ata'. Një poet e ka përdorur këtë term në disa vargje marciale:

Atë që e mposhti rrija e vështroja:
Ishte gjithë gaz, e dhe unë gëzoja.

IX. Kur ndizej keq beteja, kishim për mburojë Profetin e Zotit; askush nga ne nuk ndodhej atë çast më pranë armikut sesa ai.

Sejjid Raziu thotë: Kjo do të thotë që kur presioni i armikut bëhej dërrmonjës dhe beteja futej në faza delikate, muslimanët luteshin që të futej në luftë Profeti i Zotit, në mënyrë që Zoti t'ua jepte fitoren për hir të tij dhe që afërsia fizike me të t'i shpëtonte nga rreziqet.

[282] Izibu, në Arabisht.

[283] El-jasir el-falixh, në Arabisht.

Fjalët '*Izaahmarra-el-baasu*'[284] përshkruajnë ashpërsinë e luftimit. Për këtë qëllim mund të përdoren shprehje të ndryshme, po më e përshtatshmja duket se është kjo. Prijësi i Besimtarëve e krahason luftën me zjarrin, i cili kombinon në vetvete frikën nga flakët e tij tmerronjëse me rrezikun e djegies prej tij, njësoj si në rastin e luftës. Kjo konfirmohet edhe nga fjalët e Profetit të Zotit në ditën e Hunejnit, kur shihte duke luftuar luftëtarët e fiseve Havezine. Ai tha: 'Tani u ndez vatra mirë!' Këtu 'vatra'[285] ka kuptimin e vendit ku ndizet zjarri. Në këtë mënyrë, i Dërguari i Zotit e krahasonte ashpërsinë e përleshjes midis njerëzve me kërdinë e zjarrit e të flakëve të tij.

*Ky është fundi i përzgjedhjes sonë të thënieve të Imam Aliut. Qoftë i lëvduar Zoti i Madhërishëm, që na dha mundësinë të mbledhim thëniet e shpërndara gjithandej e të bëjmë bashkë materialin që ishte hallakatur në vende të ndryshme. Ashtu siç vendosëm në fillim, kemi lënë faqe bosh në fund të çdo kapitulli, për të futur materiale të reja, që mund t'i gjejmë më vonë e që mund të na i dërgojnë të tjerët.*

*Ne s'kemi aftësi tjetër, veç asaj që na jep Zoti. Besojmë te Ai, se Ai është i mjaftueshëm për ne.*

*Ai është përkrahësi më i mirë.*

[284] Kur beteja ndizej flakë.

[285] *Vatees*, në Arabisht.

# Kulme të Fjalës

## Letra dhe Shkrime të Zgjedhura Të Imam Aliut

PËRZGJEDHJE E SHKRIMEVE TË

Prijësit të Besimtarëve

ALI IBN ABI TALIB

***Letra Dërguar Armiqve të Tij e Governatorëve të Provincave të Tij, Duke Përfshirë një Përzgjedhje nga Letrat e Tij, me të Cilat Emëron Nëpunësit e Administratës së Tij, si dhe Porositë e Tij për Anëtarët e Familjes së Tij dhe Bashkëluftëtarët e Tij.***

### 1. Letër

### Dërguar popullit të Kufas kur marshonte nga Medina drejt Basras[I]

Nga shërbëtori i Zotit, Aliu, Prijësi i Besimtarëve, popullit të Kufas, që është ndër më të shquarit midis përkrahësve dhe ndër më të lartët e Arabëve.

Po ju informoj për atë që i ndodhi Uthmanit me aq paanësi, sa dëgjimi i saj të jetë sikur ta kishit përjetuar ju vet. Njerëzit e akuzuan për faje e

unë isha i vetmi ndër muhaxhirët[286], që e këshilloi t'u pëlqente më shumë[287] e t'i fyente më pak. Sa për Talhain e Zubeirin, ata tregoheshin me të të rëndë, sado haplehtë t'i qaseshin, si dhe të vrazhdë, sado ëmbël t'i drejtoheshin. Edhe Aisheja ishte inatosur shumë me të. Si përfundim, një turmë e vuri poshtë dhe e vrau. Pastaj populli m'u betua për besnikëri me bindje dhe vullnet të lirë, e jo me forcë, as me detyrim.

Dijeni që Medina është zbrazur e braktisur nga banorët e saj. Ajo po zien si një kazan i stërmadh me ujë të vluar. Bosht i jetës së saj është bërë rebelimi, rreth tij vërtitet me shpejtësi marramendëse çdo gjë e saj. Prandaj, nxitoni te Kalifi juaj e bëhuni gati të luftoni kundër armikut tuaj, në dashtë Zoti i Gjithëfuqishëm e i Madhëruar.

---

[I]Sipas Ibn Mejthemit, Imam Aliu u nis për në Basra me të dëgjuar për nxitjen e trazirave nga Talhai e Zubeiri, pastaj i dërgoi këtë letër popullit të Kufas që nga Maul-Azibi me anë të Imam Hasanit dhe Ammar Jasirit. Kurse Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se Imam Aliu kampoi në Rabza, pastaj e dërgoi këtë letër me anë të Muhammed bin Xha'ferit. Sido që të ketë qenë, Imam Aliu tregon në të qartë dhe shkurt se vrasja e Kalifit ishte fryt i përpjekjeve të Talhait, Zubeirit etj., dhe se ata kishin qenë pjesëmarrës aktivë në këtë akt.

Në fakt, të gjithë ata i kishin kaluar me kohë gjithë caqet që u lejoheshin, duke folur hapur për të metat e tij në mbledhje publike e duke bërë thirrje që të vritej. Sheikh Muhammed Abduhu ka shkruar për këtë:

> Një herë Uthmani ishte në katedër, kur Aisheja, Nëna e Besimtarëve, nxorri që nga poshtë velit të saj këpucët e këmishën e Profetit dhe i tha: "Këto janë këpucët e të Dërguarit të Zotit e këmisha e tij, ende të paprishura, ndërkohë që ti e ke ndryshuar fenë e tij e *Sunnet*in e tij". Pas kësaj u thanë fjalë të ndezura, sidomos pas thirrjes së saj: "Vriteni këtë Nadhal se është bërë i *pafe*[288]", duke e quajtur me emrin e një hebreu mjekërgjatë.(*Sherh Nehxhul Belaga*, nga Muhammed Abduh, bot. I Egjiptit, Vol. 2, f. 3; *Ansab ul-eshraf*, Baladhuri, Vol. 5, f. 88; *Tarikh ul-Mukhteser*, Ebu'l-Fida, Vol. 1, f. 172).

Njerëzit kishin kohë që ishin të pakënaqur me Uthmanin. Kjo ngjarje i bëri edhe më të

---

[286] Bashkëluftëtarë të Profetit të Shenjtë, që morën pjesë së bashku me të në shpërnguljen nga Meka në qytetin e Medinës.

[287] Njerëzve, muslimanëve.

[288] Në Arabisht: Uktulu Nadhal, fekad *kafir*!

gu-ximshëm, kështu që e rrethuan në shtëpinë e tij, në mënyrë që ose të ndryshonte rrugë, ose të hiqte dorë nga kalifati. Në këto rrethana nisi të qarkullonte dhe ideja e vrasjes së tij, në rast se nuk do të pranonte asnjë nga këto alternativa. Të gjitha këto zhvillime ndodhnin nën sytë e Nënës së Besimtarëve, po ajo sillej sikur s'kishin asnjë rëndësi për të. Papritur vendosi të nisej për Mekë, duke e lënë Kalifin rrethuar, megjithëse Merwani e Utbe bin Esedi shkuan e i thanë: "Në qoftë se do ta shtysh nisjen, mbase do mund të shpëtohet jeta e tij dhe të shpërndahet turma". Por ajo u tha se kishte vendosur të shkonte për Haxhxh dhe se s'kishte ndërmend ta ndryshonte këtë vendim të saj. Atëhere Merwani recitoi këto vargje domethënëse:

*Kejsi u vu zjarr qyteteve të mia,*
*flakët përvëluan qindëra shtëpia,*
*e për vete iku, shpëtoi nga furia!*

Edhe Talhai e Zubeiri ishin egërsuar keq kundër Uthmanit dhe i frynin gjithmonë e më shumë zjarrit të pakënaqësive, duke nxitur rebelimin ndaj tij. Nga ky këndvështrim, që të tre ata ishin pjesëmarrës aktivë në vrasjen e tij dhe përgjegjës për gjakun e tij. Të gjithë njerëzit i njihnin si të tillë dhe i quanin si vrasësit e tij të vërtetë, aq sa as përkrahësit e tyre më të afërt nuk mund të jepnin shpjegime për t'i shfajësuar e mbrojtur. Ibn Kutejbe, për shembull, shkruan se Mugire bin Shube e kishte takuar Nënën e Besimtarëve në Avtas dhe e kishte pyetur:

> "O Nënë e Besimtërëve, për ku je nisur?" Ajo iu përgjigj: "Po shkoj në Basra." Ai e pyeti për qëllimin e udhëtimit, dhe ajo u përgjigj: "Për të marrë gjakun e Uthmanit." Ai i tha: "Po a nuk ndodhen vrasësit e tij këtu, me ty?!" Pastaj u kthye nga Merwani dhe e pyeti se për ku ishte nisur. Edhe ai iu përgjigj se po shkonte për në Basra. Ai e pyeti pse, dhe përgjigja ishte po e njëjta: "Për të marrë gjakun e Uthmanit". Atëhere ai tha: "Vrasësit e Uthmanit ndodhen krah teje. Këta e vranë - Talhai dhe Zubeiri". (*el-Imameh we'l-sijase*, Ibn Kutejbe, Vol. 1, f. 60)

Sido të jetë, pasi ia hodhi fajin Imam Aliut, ky grup bashkautorësh në vrasjen e Uthmanit mbërriti në Basra. Atëhere Imam Aliu u ngrit ta shpartallonte komplotin e tyre dhe iu drejtua popullit të Kufas me një letër, me të cilën kërkonte mbështetjen e tij. Pas kësaj u ngritën më këmbë një numër i madh luftëtarësh, që u regjistruan në ushtrinë e tij dhe e përballuan armikun me kurajo të madhe, e këtë e vë në dukje dhe vetë Imam Aliu.

Letra e mësipërme flet pikërisht për këto të vërteta.

## 2. Letër

*Shkruar popullit të Kufas pas fitores në Basra*

Zoti ju shpërbleftë, o qytetarë të Kufas, për besnikërinë që i dëshmuat Atij dhe njerëzve të Familjes së Profetit. Zoti ju dhëntë bekimet më të mira, ato që jep për ata që veprojnë në bindje të Tij e për ata që ndihen mirënjohës ndaj mirësive të Tij. Ju na dëgjuat e u bindët dhe u përgjigjët të gatshëm e menjëherë, sapo ju bëmë thirrje.

## 3. Dokument

***Shkruar për Shureih bin Harizin, kadiun[289] e Kufas***

***Tregohet se Shureih bin Harizi, kaziu i Kufas gjatë qeverisjes së Imam Aliut, kishte blerë një shtëpi për tetëdhjetë Dinarë[290]***

***Kur dëgjoi për këtë, Imam Aliu e thirri dhe i tha:***

"Dëgjova se ke blerë një shtëpi për tetëdhjetë Dinarë e se për të ke shkruar një dokument dhe ke nxjerrë një tapi."

**Shureihu u përgjigj: "Po, o Prijës i Besimtarëve, ashtu është".**

**Imam Aliu i hodhi një vështrim të zemëruar dhe i tha:**

"O Shureih, së shpejti do vijë tek ti dikush[291], që nuk do ta shohë fare dokumentin, as do pyesë fare për tapinë tënde, po do të të rrëmbejë e mbyllë në një varr, fare të vetmuar. Shiko, o Shureih: Në qoftë se e ke blerë këtë shtëpi me para të tjera nga të tuat, apo e ke rregulluar çmimin e saj në rrugë të paligjshme, ke humbur edhe këtë botë, edhe botën tjetër. Po të kishe ardhur tek unë kur vendose ta merrje, do kisha shkruar për ty një dokument të atillë, që ti s'do doje më ta blije as dhe për një Dirham të vetëm, e jo më për më shumë. Në të do të thuhej:

"Ky dokument është hartuar për blerjen që bën një skllav i përulur[292] nga një tjetër skllav, që është bërë gati të niset për udhë[293]. Me anën e tij blihet një

[289] Kryegjykatësin.

[290] Tepër e shtrenjtë për postin e një kryegjykatësi, por, në të njëjtën kohë, shumë më e lirë se vlera e saj e vërtetë.

[291] Engjëlli i vdekjes.

[292] I Zotit.

[293] Për në botën tjetër.

shtëpi e botës së mashtrimit, e banesës së të vdekshmëve dhe e vendit të atyre që do banojnë në të vetëm për ca kohë. Sinoret e kësaj shtëpije janë si më poshtë: Në njërën anë ajo kufizohet me burimet e fatkeqësisë e të vuajtjes, nga ana tjetër bashkohet me burimet e mjerimit e të zhgënjimit, kufiri i tretë shkon përskaj pyllit të errët të ambicjeve e pasioneve pa fré, dhe, së fundi, është kufiri me Shejtanin mashtrues, drejt të cilit hapen dhe dyert e saj.

Shtëpinë e blen një person, i cili është mbërthyer keqas nga lakmia, nga një person tjetër, të cilin e ka mbërthyer keqas lëngata e vdekjes. Është rënë dakord që çmimi i saj të jetë heqja dorë nga nderi i të qenit i virtytshëm e i përmbajtur, për t'iu futur poshtërimit të luksit e të makutërisë. E nëse dikur blerësi do të përballet me pasojat e rënda të kësaj blerjeje, kjo do të ndodhë kur të paraqitet para Atij që bën të kalben trupat e mbretërve, që u merr jetën tiranëve dhe që rrënon zotërimet e faraonëve - të Kisras, Çezarit, Tubasit dhe Himiarëve[I] me shokë, të të gjithë atyre që mbledhin pasuri mbi pasuri, pa ndier ngopje, të atyre që ngrejnë shtëpi të larta e të forta dhe i zbukurojnë, të atyre që grumbullojnë thesare dhe i ruajnë për t'ua lënë fëmijëve të tyre, dhe të atyre që ushqejnë shpresat për t'i marrë me vete, aty ku gjykohet e kërkohet llogari, si dhe aty ku ndahet shpërblim e ndëshkim. Kur të merret vendimi, **"të humburit do të jenë ata që ishin me të pavërtetën."**

(Kur'ani, 40:78).

Ky dokument dëshmohet e konfirmohet nga të gjithë ata njerëz, që zemrën dhe mendjen i kanë akoma të lira nga prangat e ambicjeve e akoma të papërdhosura nga stolitë e kësaj bote."

---

[I]'Kisra' është forma e arabizuar e fjalës persiane 'Khosro', që e përdornin si titull sundimtarët e Iranit e që do të thotë 'mbret që sundon territore të gjera'. Kurse 'Çezar' ishte titulli i sundimtarëve të Romës dhe në gjuhën latine do të thotë 'fëmijë, nëna e të cilit vdes para lindjes, dhe i cili është nxjerrë prej barkut të saj nëpërmjet një operacioni kirurgjikal'. Në këtë mënyrë është lindur perandori August i Romës, prandaj dhe u quajt me këtë emër. Më pas ai filloi të përdorej si titull nga të gjithë sundimtarët e tjerë të Romës. Kurse 'Tubas' është emri i mbretërve Jemenitë, që kanë sunduar mbi Himiarin dhe Hadramavët. Emrat e tyre përmenden në Kur'anin e Shenjtë, në ajetet 44:37 e 50:14.

Fillimisht Himiarët kanë qenë fis i rëndësishëm në mbretërinë e lashtë të Sebes, në Arabinë jug-perëndimore. Më vonë, mes viteve 115 P.E.R. e 525 E.R., ata vunë nën kontroll të

tyre pjesën më të madhe të jugut të gadishullit Arabik. Himiarët ishin vendosur në një zonë që quhej Zu Rajdan (që më pas u quajt Kataban), në brigjet e Jemenit të sotëm. Ata bënin luftëra të paprera për epërsi ndaj mbretërisë së Sebes. Duket se në këtë luftë i ndihmoi shumë zbulimi i një rruge të re detare nga Egjipti në Indi, që ia hoqi Sebes rolin e rëndësishëm si qendër e qarkullimit të mallrave në tërë gadishullin Arabik e rajonet përreth. Pas kësaj Himiarët trashëguan gjuhën e kulturën e Sebes. Pushtimet e tyre nisnin nga kryeqyteti i tyre, Zafari, dhe shtriheshin nga Gjiri Persik, në jugë, deri në shkretëtirën Arabe, në veri. Në fillim të shekullit IV të Erës së Re, kryeqyteti i Himiarëve u zhvendos në Sana'. Ca më vonë, ata ranë nën ndikimet e fuqishme të Krishtërimit e Judaizmit. Grindjet e brendshme dhe zbulimi i rrugëve të reja tregtare shënuan fillimin e procesit të rënies së mbretërisë së tyre. Pas shumë përpjekjesh pa sukses, në vitin 525 E.R. mbreti Aksami Negroes i Abisinisë mundi ta shkatërronte këtë mbretëri e ta bënte pjesë të zotërimeve të tij. Por Himiarët nuk pranuan të jetonin nën zgjedhë e poshtërim. Ata riorganizuan forcat e tyre të shpërndara, e sulmuan Aksamin, e mundën dhe e morën përsëri vendin nën kontrollin e tyre. Pas kësaj futën nën sundim edhe Hazramutin, Abisininë dhe Hixhazin, si dhe të gjithë Jemenin. Kjo ishte periudha e dytë e Himiarëve. Mbreti i parë i tyre ishte Haris ur-Raishi, që hipi në fron me titullin 'Tuba', me të cilin u njohën edhe mbretërit e mëvonshëm. Në gjuhën semite, 'Tuba' do të thotë 'kryetar, të cilit i binden', por, sipas disa studjuesve të tjerë, kjo fjalë vjen nga gjuha Abisine dhe do të thotë 'njeri me pushtet dhe autoritet'.

## 4. Letër

### *Një komandanti të ushtrisë së tij*

Të kthehen nën strehën e bindjes[I], kjo është gjithçka që kërkojmë. E po të shfaqin prirje për përçarje e rebelim, merr ata që të binden e të kanë mbetur besnikë dhe sulmo me ta këdo që nuk të bindet; mos u mërzit për ata që t'u larguan, nëse do mbash pranë vetes vetëm njerëz të besës. Mungesa e një njeriu të pavendosur është më e mirë se prania e tij dhe pasiviteti i tij është më i mirë se aktiviteti i tij.

[I]Këtë letër Imam Aliu ia ka shkruar Uthman bin Huneifit, governatorit të Basras, i cili e kishte njoftuar për vajtjen e Talhait e të Zubeirit në Basra dhe për synimet e tyre. Në të përmbahen një numër udhëzimesh e këshillash, se si duhej vepruar në rrethanat e krijuara. Në qoftë se armiku kishte ndër mend të luftonte, atëhere nuk duhej të rekrutonte në ushtri njerëz që simpatizonin personalitetet e Aishes, Talhait dhe Zubeirit, duke i shtërnguar me detyrim e forcë të luftonin kundër tyre. Sipas Imam Aliut, është e kotë të shpresohet që njerëz të tillë mund të luftojnë me këmbëngulje, prandaj nuk mund të mbështetesh dot kurrë mbi ta deri në fund. Tek e

fundit, këta njerëz do bëjnë ç'është e mundur për t'ua ndryshuar mendjen edhe të tjerëve, prandaj më mirë t'i linte mënjanë e të mos i përfshinte në luftime.

## 5. Letër

### *Ashas bin Kejsit, governator i Azerbaixhanit*

Natyrisht, posti yt[I] nuk është çifliku yt, po është besim e barrë mbi shpinën tënde. Ke detyrë të mbrosh popullin në emër të eprorëve të tu. Nuk të kërkohet të tiranizosh shtetasit e tu, po as ta vësh veten në rrezik, pa patur arsye të forta. Ke në duar fonde që janë pasuri të Zotit dhe përgjigjesh për to, derisa të m'i japësh mua. Shpresoj të mos jem sundimtar i keq për ty.

---

[I]Ashas bin Kejsi kishte qenë governator i Azerbaixhanit që nga koha e Kalifatit të Tretë. Pasi mbaroi punë me betejën e Xhemelit, Imam Aliu i dërgoi Bin Kejsit një letër, me të cilën i kërkonte t'i niste të ardhurat dhe taksat që ishin mbledhur në provincën e tij. Por governatori ndihej i pasigurtë për të ardhmen e tij si governator, prandaj mendoi t'i përvetësonte të gjitha fondet dhe të arratisej tek Mu'avia, siç kishin bërë edhe zyrtarët e tjerë të kalifit të mëparshëm. Kur mori këtë letër, thirri bashkëpunëtorët e tij më të afërt e ua tregoi, pastaj u tha: "Kam frikë se do m'i marrin këto para, mbase është më mirë të bashkohem me Mu'avien". Por ata e qortuan e i thanë se do ishte turp për të, po të braktiste miq e farefis e të kërkonte strehim te Mu'avia. Ai e dëgjoi këshillën e tyre dhe e shtyu idenë e arratisjes për më vonë.

Imam Aliu u njoftua për të gjitha këto zhvillime dhe nisi te ai Haxhr bin Edi el-Kindiun, me detyrën që ta sillte në Kufa. Ky e bindi dhe e solli. Në Kufa u konstatua se në arkën e tij ndodheshin katërqind mijë dirhamë. Imam Aliu i dha vetëm tridhjetë mijë, pjesën tjetër e derdhi në thesarin publik.

## 6. Letër

### *Mu'avie bin Ebu Sufianit*

Të njëjtët njerëz që u betuan për besnikëri para Ebu Bekrit, Umerit e Uthmanit, ma dhanë dhe mua besën e tyre[I], duke gjykuar me të njëjtën logjikë, që përdorën dhe për ta. Sipas saj, të pranishmit në zgjedhje nuk e kanë më të drejtën që ta rishikojnë rezultatin e saj dhe ata që nuk janë të pra-

nishëm s'e kanë të drejtën e refuzimit[294]; ndërkohë, këshillimi u rezervohet vetëm muhaxhirëve dhe ensarëve: Kur ata merren vesh ta pranojnë dikë për kalif, kjo duhet gjykuar si pëlqim i Zotit[295]; nëse zgjedhjen e kundërshton ndokush për shkaqe personale apo se do që të përsëritet, janë ata që duhet ta kthejnë në udhën e mbarë; e nëse ndokush nuk pranon të bindet, janë prapë ata që duhet ta luftojnë, si ndjekës të një rruge të ndryshme nga ajo që zgjodhën besimtarët, duke ia lënë Zotit që ta kthejë atje nga u nis[296].

Për Atë Zot, o Mu'avie, në qoftë se do ta vësh trurin në punë me qetësi e pa pasion, do shohësh se jam më i pafajshmi nga të gjithë në lidhje me gjakun e Kalifit, e do kuptosh se kam qenë krejt i shkëputur prej tij; veç në do të mbyllësh sytë ndaj asaj që është e qartë dhe e njohur botërisht. Pastaj, në daç hidhu në dhunë të egër, e t'i japim fund kësaj pune.

---

[1]Ndonëse populli i Medines iu betua njëzëri Imam Aliut për besnikëri, Mu'avia refuzoi t'i nënshtrohej zgjedhjes së tij. Ai e kishte shumë të qartë rrezikun serioz që paraqiste kjo gjë për pushtetin e tij. Për t'iu kundërvënë kalifatit të Imam Aliut, ai trilloi pretek-stin se zgjedhja nuk ishte miratuar njëzëri, prandaj duhej prapësuar e përsëritur, duke e ditur që kalifati që kishte nisur traditën e zgjedhjes, kishte qenë rezultat i vendimit të një përfaqësie e jo i ndonjë votimi të përgjithshëm, nga i cili do mund të dilte si një produkt zgjedhjesh të përgjithshme. Në fakt, vendimi i përfaqësisë u shpall si zgjedhje e të gjithë popullit dhe, si e tillë, iu imponua të gjithë popullit.

Kjo praktikë krijoi rregullin, sipas të cilit duhej pranuar që ai që zgjidhte paria e Medinës përfaqësonte vullnetin e gjithë botës islame. Pas kësaj nuk lejohej asnjë njeri që të ngrinte problemin e pjesëmarrjes apo mospjesëmarrjes së tij në zgjedhje. Vendosja e këtij rregulli provon qartë se Mu'avia nuk kishte të drejtë të propozonte zgjedhje të reja e të refuzonte dhënien e besnikërisë; përveç kësaj, kishte qenë vet ai që kishte pranuar kalifë që kishin qenë zgjedhur vetëm nga një pjesë e njerëzve më të rëndësishëm të Medinës. Kjo është arsyeja, pse Imam Aliu kujton në

---

[294] Të rezultatit të zgjedhjes. Bëhet fjalë për kriteret e zgjedhjes së kalifit me votim të përgjithshëm, që ishin respektuar edhe në raste të tjera të ngjashme e që do duheshin respektuar edhe për rastin e zgjedhjes së Imam Aliut (në rast se edhe zgjedhja e tij si kalif do duhej parë si e përgjithshme).

[295] Bëhet fjalë për zgjedhjen e kalifit nga një përfaqësi muhaxhirësh dhe ensarësh, gjë që mund të thuhet se është respektuar dhe në rastin e Imam Aliut, sepse zgjedhja e tij kalif u bë në prani të ensarëve e të muhaxhirëve. Kjo skemë zgjedhjesh ishte zbatuar edhe më parë në raste të tjera, prandaj duhej respektuar edhe këtë radhë. Për pasojë, zgjedhja e Imam Aliut në krye të kalifatit duhej shikuar si rezultat i një procesi zgjedhor identik me të mëparshmit.

[296] Pra, në humbje, në rrugën paraislame të përçarjes dhe padijes.

letër praktikën tashmë zyrtare të zgjedhjeve, duke shtjelluar gjerë e gjatë aspektet e ndryshme të saj e duke zbuluar, edhe në këtë pikëpamje, falsitetin e pretendimit të tij për pavlefshmërinë e kalifatit të Imam Aliut. Thelbi i kësaj metode është të debatosh mbi bazën e premisave të gabuara, që i pranon vet kundërshtari, në mënyrë që të shteren të gjitha mundësitë e tij për të argumentuar, dhe të vërtetohet qartazi absurditeti i qëndrimeve të tij.

Në fakt, Imam Aliu nuk e kishte pranuar asnjë herë të vetme kriterin e zgjedhjes së kalifit nëpërmjet këshillimit me njerëz të caktuar apo me anë të një votimi të përgjithshëm. Po të ishte ndryshe, do ta kishte gjykuar njëzëshmërinë e votës si argument të mjaftueshëm për korrektësinë e zgjedhjes së kalifëve të tjerë, që thuhet se kanë patur miratimin unanim të muhaxhirëve e ensarëve. Për pasojë, do t'i kishte pranuar dhe ai. Por është fakt që s'mund të mohohet, se ai nuk ka pranuar të bënte betimin e besnikërisë mbi dorën e Kalifit të Parë. Imam Aliu gjykonte se këto metoda të sajuara të zgjedhjes së kalifit nuk mund të ishin kritere të ligjshmërisë së tij, prandaj nuk reshti së kërkuari me këmbëngulje të drejtën e tij, duke u bazuar në thëniet dhe veprat e Profetit.

Por ta shtroje problemin në këtë mënyrë, duke bërë argument diskutimi të drejtën e tij mbi kalifatin, do të thoshte t'u hapej dera zvarritjeve e replikave të pafundme. Prandaj, në krye duheshin përdorur argumentet e konceptet e Mu'avies, në mënyrë që të shmangej çdo mundësi për keqinterpretim apo ndërlikim të mëtejshëm të problemit.

Në fakt, qëllimi i vërtetë i Mu'avies ishte pikërisht stërzgjatja e situatës së krijuar, derisa të gjente mbështetjen që i nevojitej për pretendimet e tij.

## 7. Letër

### *Mu'avie bin Ebu Sufianit*[297]

Kam marrë prej jush një tufë këshillash pa kuptim në letra të stolisura me fjalë të bukura dhe dinake. S'ka dyshim që i keni shkruar me ligësinë tuaj të lindur e duket qartas, se ju mungon mençuria, përderisa merrni përsipër të më jepni mend mua. Këto janë letra të një njeriu, që s'pati dritë për të parë rrugën, as udhërrëfyes që ta fuste në udhë të drejtë. Një i tillë ka prijës vetëm pasionin, i cili e ka bërë rob të verbër të tij. Vet udha e gabuar e udhëzon nga

[297] Pasi frymëzoi dhe nxiti rebelimin e Talhait e Zubeirit, duke provokuar betejën e Xhemelit, Mu'avia e vazhdoi me zell të madh luftën e tij të ftohtë kundër Imam Aliut, duke synuar krijimin e një situate të përshtatshme për rrëzimin e tij me anë të forcës. Pjesë e kësaj lufte ishin dhe letrat e shumta që i shkruante Imam Aliut, me të cilat e këshillonte të pendohej, të bënte jetë të devotshme, etj. Imam Aliu ishte i detyruar t'u përgjigjej këtyre letrave, për të shmangur ndikimin e propagandës e të mashtrimeve që përhapnin.

të shkojë, e ai vetëm ecën përgjatë saj. Dhe kështu, nis të flasë gjepura dhe të mbajë qëndrime të lajthitura.

**Pjesë e po asaj letre:**

Betimi për besnikërinë ka marrë fund përfundimisht dhe s'është më i hapur për rishikim, as ka ndonjë mundësi për prapësim të zgjedhjes. Kush s'i përmbahet rezultatit të saj, gjykohet se mban qëndrim mospajtues ndaj Islamit, ndërsa kush tjerr diskutime të gjata rreth tij, është thjesht një hipokrit.

## 8. Letër

***Imam Aliu kishte dërguar në Siri Xherir bin Abdullah el-Bexheliun, por Mu'avia po e vononte shumë kthimin e tij. Atëhere ai i shkruajti:***

Me të marrë këtë letër timen, kërkoi Mu'avies të marrë një vendim përfundimtar dhe t'i përmbahet një vije të caktuar. Kërkoi të zgjedhë ose luftën, që do ta përjashtonte nga komuniteti, ose paqen me nënshtrim e bindje. Në qoftë se zgjedh luftën, s'kemi ç'bëjmë, e nëse zgjedh paqen, merri betimin e besnikërisë, pastaj kthehu.

Wesselam.

## 9. Letër

***Mu'avies***

Njerëzit tanë[298] vendosën të na e vrisnin Profetin e të na thanin në rrënjë[I]. Ata na krijuan shumë probleme, u sollën me ne barbarisht, na morën qetësinë e jetës, na mbajtën nën frikë, na detyruan të shpërnguleshim në një mal të shkretë[299] dhe ndezën flakët e luftës kundër nesh.

Në këto kushte, Zoti na dha vendosmëri e fuqi për të mbrojtur fenë e Tij dhe nderin e Tij. Ata nga ne që besonin, shpresonin në shpërblimin qiellor, e ata nga ne që s'besonin[300], na përkrahnin për hir të afërisë. Kurejshët e tjerë që

[298] Kurejshët.

[299] Në shpellën Shab-i  Ebu Talib.

[300] Fjala është për beni Hashimin, dhe pikërisht për ata që akoma nuk e kishin përqafuar Islamin atë kohë, siç ishte Abbas bin Abdul Muttalibi e të tjerë.

u futën në Islam, nuk vuajtën si ne, për shkak të garancive mbrojtëse, që kishin me paganët, apo të vetë fisit, i cili mund t'u dilte përkrah. Jeta e tyre s'ka qenë në rrezik.

Rruga me Profetin ka shkuar përmes betejash e luftërash, e kur ato ndizeshin të egra e njerëzit frikësoheshin e largoheshin nga përleshja, ai do nxirrte në ballë të saj njerëzit e familjes për të mbrojtur bashkëluftëtarët e tij të tromaksur nga goditjet e shpatave dhe të heshtave. Kështu e dhanë jetën Ubeide bin Harithi në ditën e Bedrit, Hamzai në ditën e Uhudit dhe Xha'feri në ditën e Muta-s. Ishte edhe një tjetër, të cilit mund t'ia përmend emrin po të doni[301], i cili dëshiroi të binte martir, si ata, por atyre u kishte ardhur dita, kurse ai doli gjallë nga gjithë ato tmerre, sepse e kishte vdekjen ende larg.

Sa të habitshme janë kjo botë e kjo kohë, që më vënë në një rang me atë[302], që nuk i ka shpejtuar hapat kurrë si unë, as ka arritje si të miat që ta nderojnë, veç në pastë ndonjë pretendim, për të cilin unë s'kam dijeni e për të cilin duket se nuk ka dije as vet Zoti.

Për sa i takon kërkesës suaj për t'ju dërguar vrasësit e Kalifit, kam menduar për këtë çështje e nuk e shoh të mundshëm dorëzimin e tyre në duart tuaja apo të dikujt tjetri. Për Allah, në qoftë se nuk do hiqni dorë nga rruga juaj e shtrembër e nga aktet përçarëse, ju keni për t'i njohur vet, me siguri. Vet ata do t'ju kërkojnë dhe do t'jua kursejnë mundimin e gjurmimit të tyre në tokë, dete, male dhe fusha. Po kjo do të jetë e mundimshme për ju dhe vizita e tyre s'do t'ju lumturojë aspak.

Paqe qoftë mbi këdo që e meriton.

---

[1]Pasi Profeti i Shenjtë u lejua[303] t'u bënte thirrje njerëzve që të besonin në Zotin e Vetëm, idhujtarët dhe paganët u bashkuan e u ngritën për t'i prerë rrugën së Vërtetës. Si rezultat, fiset kurejshe vendosën ta mbytnin këtë zë me anë të presioneve e të dhunës. Besnikëria e tyre ndaj zotave të rremë ishte e rrënjosur kaq shumë, saqë s'pranonin të dëgjonin qoftë edhe një fjalë të vetme kundër tyre. Vetëm ideja e një Zoti të Vetëm mjaftonte për të ndezur pasionet e tyre. Ishte koha kur ata po dëgjonin cilësime që u hiqnin zotave të tyre çdo vlerë e i zhvishnin nga çdo fuqi që mendohej se kishin, duke i katandisur në gurë të thjeshtë e të zakonshëm. Kur e kuptuan që

---

[301] Aludim për vetë Imam Aliun.

[302] Me Mu'avien.

[303] Nga Zoti.

parimet dhe besimet e tyre po rrezikoheshin seriozisht, nisën ta fyenin e poshtëronin Profetin dhe bënë ç'ishte e mundur për arritjen e qëllimeve të tyre, duke vënë në përdorim të gjitha mjetet. Ata sajuan lloj-lloj djallëzish dhe mundimesh për t'i shkaktuar Profetit vuajtje, aq sa ia bënë të pamundur dhe daljen jashtë shtëpisë. Të gjithë ata që e kishin pranuar tashmë Islamin, u desh të përballnin tortura të vazhdueshme. Ndodhte shpesh që ithtarët e besimit të ri të detyroheshin të rrinin shtrirë përdheu, në pikë të diellit, dhe të rriheshin me kamzhik e qëlloheshin me gurë, deri sa humbnin ndjenjat.

Kur mizoritë e Kurejshëve arritën në këtë pikë, Profeti i lejoi besnikët e tij që të iknin nga Meka dhe të migronin në Abisini. Kjo ndodhi në vitin e pestë të thirrjes së tij profetike. Kurejshët i ndoqën edhe atje, po mbreti bujar e i drejtë i Abisinisë nuk pranoi t'ua dorëzonte dhe s'lejoi t'u binin në qafë. Ndërkohë Profeti vazhdonte predikimet e tij dhe fuqia e ndikimi i së Vërtetës po jepnin frytet e tyre. Njerëzve u bënin përshtypje mësimet e personaliteti i tij dhe afroheshin e futeshin në vathën e tij. Si rezultat, Kurejshët u vunë në një pozitë tepër të vështirë dhe i forcuan edhe më shumë masat për të penguar rritjen e ndikimit dhe të fuqisë së tij. Por nuk mundën të arrinin gjë as në këtë mënyrë, prandaj vendosën t'i ndërprisnin të gjitha lidhjet me beni Hashimin e beni Abdul Mutalibin e të mos mbanin më kontakte e marrëdhënie me ta, në mënyrë që t'i detyronin të hiqnin dorë nga mbështetja për Profetin. Pas kësaj, ata do ta kishin lehtë të vepronin me të si t'u vinte për mbarë. Për këtë qëllim lidhën një marrëveshje të ndërsjelltë dhe shkruan një dokument të posaçëm me angazhimet përkatëse.

Në bazë të kësaj marrëveshjeje, për beni Hashimët bëhej e huaj çdo qoshe dhe rrugë e vendit të tyre. Fytyrat, dikur aq të njohura të bashkëqytetarëve të tyre, ktheheshin në anën tjetër, sikur të mos e kishin njohur kurrë njëri-tjetrin, megjithëse vendi ishte po ai dhe banorët ishin po ata. Të gjithë u larguan prej tyre e i prenë takimet e lidhjet me ta. Krahas kësaj, qarkullonin lajme se bëheshin plane për ta sulmuar Profetin befasisht në një luginë jashtë qytetit, gjë që e detyroi atë dhe njerëzit e tij të zhvendoseshin në një vend më të mbrojtur, të quajtur 'Shab i Ebu Talib'.

Në këtë periudhë Islami nuk ishte pranuar ende nga të tërë beni Hashimët, megjithatë ata i pranuan gjithë këto mundime për hir të farefisnisë dhe u treguan të gatshëm t'i mbronin të afërmit e tyre sa herë të ishte e nevojshme. Kurse ata që ishin futur në Islam, si Ebu Talibi dhe Hamzai, merreshin aktivisht me mbrojtjen e Profetit, duke e gjykuar këtë gjë si një detyrim fetar. Ebu Talibi, në mënyrë të veçantë, hoqi dorë nga e gjithë qetësia dhe rehatia e tij personale. Ai ishte i zënë tërë kohës duke i bërë Profetit shoqëri, kurse netëve i rregullonte strehime të reja, duke vënë në vendin e natës së shkuar të birin, Aliun, që ta priste ai goditjen, në rast të ndonjë sulmi.

Kjo ishte një periudhë mundimesh e shqetësimesh të mëdha për të gjithë beni Hashimët. Kur mund të gjenin gjethe pemësh për t'i ngrënë, kush ishte si ata! përndryshe u duhej të vuanin nga uria.

Pasi kaluan tre vjet vuajtjesh të tilla, Zubeir bin Ebi Umeja, Hisham bin Amri, Mu'tim bin Adiu, Abdul Bukhtari dhe Zama bin Eswedi propozuan prishjen e marrëveshjes. Për të diskutuar rreth këtij problemi, u mblodhën në Qabe personalitetet kryesore të kurejshëve. Akoma nuk ishte marrë ndonjë vendim, kur me ta u bashkua dhe Ebu Talibi, i cili vinte nga Lugina. Ai u tha: "Nipi im Muhammedi më ka thënë që letrën, ku keni shkruar marrëveshjen, e kanë ngrënë milingonat e bardha[304] dhe që në të s'ka mbetur gjë tjetër, përveç emrit të Zotit. Dërgoni që ta sjellin dokumentin dhe shikojeni. Në qoftë se ka të drejtë ai, duhet të hiqni dorë ju nga urrejtja kundër tij; dhe në qoftë se e ka gabim ai, unë jam gati t'jua dorëzoj". Atëhere shkuan të merrnin dokumentin dhe e kontrolluan. Milingonat e bardha e kishin ngrënë vërtet pothuajse të gjithë letrën, me përjashtim të fjalëve, 'me emrin Tënd, o Zoti im', që shkruheshin në krye të të gjithë dokumenteve të asaj kohe. Kur e pa këtë gjë, Mu'tim bin Adiu e grisi fare edhe atë copë të mbetur dhe, në këtë mënyrë, marrëveshja u prish.

Më në fund, beni Hashimët shpëtuan nga jeta plot mundime e padrejtësira; por edhe pas kësaj nuk pati ndonjë ndryshim të madh në sjelljen e idhujtarëve ndaj Profetit; në fakt, armiqësia dhe ligësia e tyre kundrejt tij ishte aq e thellë, sa ata s'i pushuan planet për t'i marrë jetën. Si pasojë ndodhi dhe ngjarja madhështore e Shpërnguljes së Profetit nga Meka. Këtë herë Ebu Talibi s'jetonte më, por Aliu ishte aty, i gatshëm të vetëflijohej në shtratin e Profetit. Këtë mësim e kishte marrë nga i ati e përmes tij ia dilte të ruante jetën e Profetit.

Këto ngjarje nuk ishin aspak të panjohura për Mu'avien, por duke ia rikujtuar paudhësitë e paraardhësve të tij, synohej të trazohej shpirti i tij i lig. Duke i kujtuar mundimet që u shkaktuan kureishët dhe beni Abd Shemsët Profetit dhe pasuesve të tij, synohej që vetë ai të gjykonte për sjelljen e pasuesve të së Vërtetës dhe të pasuesve të së keqes. Pas kësaj do duhej që ai ta nxirrte vet përfundimin, nëse ishte duke ecur në rrugën e drejtë, apo në të njëjtën udhë të të parëve të tij.

## 10. Letër

### *Mu'avies*

Ç'do bëni, kur veshjet e kësaj bote, me të cilat endët lakuriqësinë tuaj, të leskrohen e bien përdhé, duke zbuluar thelbin tuaj? Bota ju joshi me hiret e saj dhe ju mashtroi me ëmbëlsitë e saj. Ajo ju tundoi, dhe ju e përqafuat. Ajo ju zgjati dorën, dhe ju i shkuat pas. Ajo ju urdhëroi, dhe ju iu bindët. Një lajmëtar do t'ju sjellë së shpejti lajme për gjëra, prej të cilave nuk do të ketë mburojë t'ju mbrojë. Prandaj mos iu futni kësaj pune, po bëhuni i vetëdi-

[304] Termitet.

jshëm për llogarinë që do të jepni[305], përgatituni për vdekjen që do t'ju marrë së shpejti, dhe mos ua vini veshin atyre që i janë futur rrugës së gabuar. Po të mos vepronі në këtë mënyrë, unë do t'ju sjell ndër mend gjithçka që harruat, ngaqë u harruat pas nepsit[I]. Shejtani ju ka mbërthyer në kthetra, ia ka dalë t'i arrijë qëllimet e tij përmes jush dhe tashmë i ka nën kontroll të plotë si shpirtin, dhe gjakun tuaj.

O Mu'avie! E si mund të bëheshit ju mbrojtës i nënshtetasve dhe roje e fateve të tyre? Pa asnjë hap përpara, pa një kontribut të njohur nga të gjithë?! Zoti i mbroftë muslimanët, që të mos bien më viktima të fatkeqësive që i kaluan njëherë, dhe Zoti ju ndihmoftë edhe juve, që të mos bini më pré e pasioneve dhe e ambicieve mashtruese, dhe që dukja juaj të mos jetë e ndryshme nga thelbi juaj.

Ju më sfidoni me luftë. Më mirë mos i trazoni të tjerët në këto punë, po ejani tek unë. Lerini ata ta ruajnë gjakun, e vetëm të shohin se cili prej nesh e ka zemrën të ndryshkur e gjakun të molepsur. Unë jam Ebu'l-Hasani, ai që vrau gjyshin[II] tuaj, xhaxhain[III] tuaj dhe vëllain[IV] tuaj, duke i bërë copë e çikë në ditën e Bedrit. E kam dhe sot e kësaj dite shpatën që kisha atë kohë, dhe, edhe sot, i dal armikut përpara me të njëjtën zemër. Unë s'e kam ndërruar fenë, as kam propozuar ndonjë profet të ri. Unë jam[306] i sigurtë në po atë rrugë të gjerë, që ju s'e pranuat qysh në krye, sepse s'e deshët, dhe të cilën u detyruat ta pranonit më vonë vetëm nga frika, deshët apo s'deshët.

Ju pretendoni se është detyra juaj të kërkoni gjakun e Kalifit, të cilin e dini, pa dyshim, se si dhe kush e derdhi. Hakmerruni pra, nëse doni të hakmerreni vërtet për të[307]! E unë sikur e kam të gjallë, mu përpara syve, se si kjo luftë do t'ju copëtojë me dhëmbët e saj e se si do të gulçoni, si ato devetë e ngarkuara nën peshën e një barre të rëndë. Dhe sikur i kam përpara syve njerëzit tuaj të shastisur nga goditjet e paprera të shpatave e nga kërdia e vdekjes, me trupat që u shëmben kufoma pirgje - pirgje, tek më bëjnë thirrje në emër të Kur'anit[V], megjithëse ata vet janë ose të pafé e mohues të së vërtetës, ose thyerës të besës, sepse kanë qenë betuar më parë për të më ndenjur besnikë.

---

[305] Në Ditën e Gyqit të Madh.

[306] Duke ecur.

[307] Mbi ata, kurse ju ma hidhni mua sfidën e luftës.

[I]Kjo shprehje i referohet ajetit:

> **"Ne nuk kemi nisur Profet në ndonjë vend e paria e tij të mos i ketë thënë: 'Ne nuk i besojmë Mesazhit, me të cilin je dërguar'".**

(Kur'ani, 34:34).

[II]Utbe bin Rebia

[III]Welid bin Utbe

[IV]Hanzale bin Ebu Sufian.

[V]Kjo profeci e Imam Aliut i referohet betejës së Siffinit. Duke përdorur shumë pak fjalë, ai ka mundur të japë një tablo të plotë të kësaj lufte. Në të vërtetë Mu'avia e kishte humbur fare nga sulmet e irakenëve e po bëhej gati të ikte nga sytë këmbët, ndërkohë që ushtria e tij përpëlitej e lemeritur nën kosën e pandalshme të vdekjes. Më në fund, kur nuk panë rrugë tjetër shpëtimi, njerëzit e tij ngritën Kur'anin mbi shtiza e bënë thirrje për paqe. Vetëm me këtë truk mundën të shpëtojnë jetët ata që kishin mbetur ende gjallë.

Sipas Ibn Ebi'l-Hadidit, është e pamundur që kjo profeci t'i vishet imagjinatës, hamendjes apo nxjerrjes së përfundimeve nëpërmjet analizimit të ngjarjeve. Hollësira të tilla nuk mund të kapen as nga mendjemprehtësia apo intelekti më gjenial. Ato mund t'i zbulojë vetëm ai që i ka burimet e tij të informacionit tek Profeti dhe të fshehtat Hyjnore. Sido që të jetë, të dyja këto raste janë mrekulli ekstreme e tepër domethënëse.

Ibn Ebi'l-Hadidi përmend më tej të njëjtën profeci sipas letrave që Imam Aliu i ka dërguar Mu'avies (*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 15, f. 83-85).

## 11. Udhëzime

### *Imam Aliu ia dha këto udhëzime një reparti ushtarak, të cilin e kishte nisur në front për t'u ndeshur me armikun[I]*

Kur marshoni drejt armikut apo marshon ai drejt jush, bëni kujdes ta zgjidhni pozicionin e forcave tuaja në maja lartësishë ose përskaj maleve e në bërryla lumenjsh, në mënyrë që këto vende të mund t'ju shërbejnë si mburojë dhe si bazë nisjeje e rikthimi e të mund t'i mbani lehtësisht nën kontroll lëvizjet e kundërshtarit. Beteja duhet dhënë vetëm nga një ose dy anë, e shumta, pa e futur në veprim të gjithë ushtrinë. Vendosni vrojtues në majat e maleve dhe

në pjesët më të ngritura të pllajave[308], në mënyrë që armiku të mos mundë t'ju zërë në befasi nga ndonjë drejtim, qoftë ky i dyshuar apo nga ata që duken si të sigurtë. Dhe dijeni, që pararojat e një ushtrie janë sytë e saj, kurse sytë e pararojës janë zbuluesit e saj. Shmangiuni hallakatjes së forcave. Kur uleni, uluni bashkë të gjithë, dhe kur lëvizni, lëvizni bashkë të gjithë. Kur vjen nata, ngulni heshtat në një rreth e mos flini, po vetëm kotuni, sa për të gënjyer gjumin.

---

[1]Zijad bin Nazr Harithi dhe Shureih bin Haniu ishin komandantë të dy reparteve ushtarake prej tetë mijë dhe katër mijë njerëzish, të kampuara në Nekile, që Imam Aliu i urdhëroi të marshonin drejt kufirit me Sirinë. Gjatë zbatimit të kësaj detyre, midis të dy komandantëve kishin lindur probleme lidhur me rangun e secilit, gjë për të cilën njoftuan edhe Imam Aliun me anë të letrave, ku i ankoheshin për njëri-tjetrin. Në përgjigje, Imam Aliu u shkroi se kur të marshonin bashkarisht, komandën e forcave do ta mbante Zijad bin Nazri, e kur të marshonin veç e veç, secili do të mbante nën komandë trupën e vet.

Në këtë letër Imam Aliu shkruajti edhe disa udhëzime. Sejjid Raziu ka përfshirë në libër vetëm pjesën që ka të bëjë me to, për faktin se ato e kanë ruajtur aktualitetin dhe rëndësinë e tyre të pamohueshme edhe në taktikat e luftimit të kohëve të mëvonshme. Sipas tyre, në rast se forcat ndodhen ende në fazën e përgatitjes për ndeshje, ato duhen kampuar në maja malesh ose kthesa lumenjsh, sepse kjo u jep dorë për t'i shfrytëzuar si llogore zonat e ulëta të lumenjve dhe si mure fortesash majat e maleve. Kjo krijon një siguri më të madhe tek luftëtarët dhe lehtëson përballimin e armikut nga anët e tjera. Veç kësaj, sulmi duhet bërë në një drejtim ose, e shumta, në dy, në mënyrë që të shmanget dobësimi i ushtrisë për shkak të shpërndarjes së saj në fronte të ndryshme. Së treti, vëzhguesit duhen vendosur në pika vrojtimi, që zgjidhen në vende të ngritura e maja malesh, në mënyrë që alarmi të jepet përpara se armiku të hidhet në sulm. Ndodh shpeshherë që armiku të sulmojë në drejtimin nga nuk e pret, prandaj vrojtuesit duhen vendosur në vende të larta, në mënyrë që të mund të shohin që larg renë e pluhurit të armikut në afrim.

Për të sqaruar se sa i rëndësishëm ishte ky udhëzim, Ibn Ebi'l-Hadidi ka regjistruar një ngjarje të njohur: Kur Kehtabe ngriti kampin në një fshat, pasi la prapa Khorasanin, ai dhe Halid bin Bermaku shkuan e u ulën në majën e një kodre aty afër. Nuk kishte shumë që ndodheshin aty, kur Halidi vuri re tufa drerësh, që po vinin duke vrapuar që nga pylli. Me të parë këtë, i tha Kehtabes: "O komandant, çohu e thuaju ushtarëve të marrin armët e të radhiten për luftë pa humbur kohë." Kehtabe kërceu përpjetë e qëndroi më këmbë duke parë andej-këndej, pastaj tha: "Unë nuk shoh gjëkundi ushtarë të armikut". Por tjetri ia ktheu: "O Emir, nuk kemi kohë të humbasim me muhabete. I shikon këta drerë që po shkojnë drejt fshatarëve, duke braktisur strofkat e tyre? Kjo do të thotë që prapa tyre po vjen ushtria e

---

[308] Në rast se forcat nuk janë vendosur në maja apo shpate malesh.

armikut". Pas kësaj, u dha urdhër që ushtria të bëhej gati. Dhe nuk kishin mbaruar akoma përgatitjet, kur u dëgjuan zhurmat e patkonjve të kuajve dhe armiku ia behu brenda pak çastesh. Por tani ushtria i kishte marrë masat mirë për mbrojtje dhe e përballoi sulmin me sukses. Pra, në qoftë se Haliti nuk do të kishte qenë në vend të lartë dhe nuk do të kishte vepruar me aq mençuri, ai nuk do ta kishte parë afrimin e armikut dhe njerëzit e tij do ishin zënë në befasi e do ishin asgjësuar krejtësisht.

Së katërti, zbuluesit duhet të shpërndahen andej-këtej, në mënyrë që të marrin vesh lëvizjet dhe qëllimet e armikut, për të organizuar punën për dështimin e planeve të tij. Së pesti, kur ushtria kampon, ajo duhet të kampojë bashkë, dhe kur ajo zhvendoset, duhet të zhvendoset bashkë, në mënyrë që armiku të mos e sulmojë kur është e shpërndarë e ta shpartallojë me lehtësi. Së gjashti, gjatë natës duhet formuar një rreth mbrojtës duke vendosur heshtarët rreth e rrotull në mënyrë të tillë që, po të sulmojë armiku, t'i jepet kohë përgatitjes së mbrojtjes e të rrëmbehen armët menjëherë, duke përballuar edhe situatën më të rëndë, kur armiku të lëshojë rrebeshe shigjetash. Së shtati, ushtria të mos flerë me mendje të mbledhur, për të mos i dhënë mundësi armikut ta sulmojë befasisht e ta shkatërrojë përpara se të bëhet gati për kundërveprim.

## 12. Udhëzime

### *Kur Imam Aliu nisi drejt Sirisë Mekil bin Kejs Rijahin në krye të një reparti pararojë prej tre mijë vetash, i dha këto udhëzime*

Ki frikë nga Zoti sepse s'i fshihemi dot dhe se Atë do takojmë, vetëm, askënd tjetër. Mos lufto me njeri, përveçse me atë që të lufton. Udhëto në kohët e freskëta të ditës[309] dhe lëri njerëzit që të shtrihen në mesditë. Marsho nëpër vende të lehta dhe mos udhëto natën kurrë, sepse Zoti e ka bërë natën për të pushuar dhe ka urdhëruar të qëndrohet në vend e të mos iket nëpër të. Pra, natën të çlodhni trupin e t'i lini të çlodhen dhe kafshët. Kur e sheh që është më të aguar e mëngjesi është afër, nisni udhëtimin prapë, me bekim të Zotit. E nëse do t'ju duhet të ndesheni me armikun, qëndro gjithmonë në mes të shokëve. Vetëm asnjëherë! Mos iu afroni armikut tepër, si ata që duan të përleshen me të me çdo kusht, por as mos i qëndroni tepër larg, si ata që kanë frikë e nervozohen nga përpjekja. Mbaji parasysh urdhrat e mia e vepro sipas tyre, deri sa të marrësh urdhra të tjera. Urrejtja për kundërshtarin nuk duhet t'ju futë në përleshje, pa i bërë thirrje dhe një herë me argumentet tuaja, që të kthehet në rrugë të drejtë.

[309] Mëngjesi dhe mbrëmja.

## 13. Letër

### *Dy komandantëve*

Kam caktuar Malik[I] bin Harith Eshterin si komandant tuajin e të të gjitha ushtrive që ndodhen nën komandën tuaj. Prandaj zbatoni urdhrat e tij dhe shikojeni si parzmoren dhe mburojën tuaj. Ai është prej atyre njerëzve, të cilëve nuk është për t'ua patur frikën e dobësisë e të gabimit, as të ngurrimit, aty ku është më i përshtatshëm nxitimi, apo të nxitimit, aty ku kërkohet maturi, vlerësim dhe manovër.

[I]Imam Aliu nisi drejt kufirit me Sirinë Ziad bin Nazrin dhe Shureih bin Haniun në krye të një kontingjenti pararojë prej dymbëdhjetë mijë vetash, i cili ndeshi rrugës Ebu'l-Ewar Selemin me një repart sirianësh, që kishin kampuar pranë Sur-i Rum. Ata njoftuan lidhur me këtë Imam Aliun nëpërmjet Harith bin Xhemhanit. Atëhere ai dërgoi si komandant të tyre Malik bin Harith Eshterin dhe shkroi edhe këtë letër për t'i informuar. Fjalët e pakta, por plot kuptim, me të cilat Imam Aliu përshkruan Malik Eshterin, japin një tablo të saktë të inteligjencës, mençurisë, kurajos, trimërisë, përvojës e zotësisë së tij në artin e luftës, si dhe të bukurisë e madhështisë së tij shpirtërore.

## 14. Udhëzime

### *Ushtarëve, përpara se të ndesheshin me armikun në Siffin[I]*

Mos e nisni ju luftën, veç në fillofshin vet, se, për Atë Zot, jeni ju në të drejtë[310]. T'i lësh ata ta nisin të parët e bën dhe më të drejtë pozitën tuaj lidhur me ta. Në dashtë Zoti që armiku të pësojë disfatë, mos i vrisni ata që dorëzohen e marrin arratinë, mos i godisni e gacmoni njerëzit e pafuqishëm dhe mos i sulmoni të plagosurit; e mos i fyeni e prek-ni gratë, edhe sikur t'ju shajnë në nder me fjalë pise, apo të lëshojnë rromuze kundër oficerëve tuaj, sepse ato janë të dobëta në karakter, inteligjencë e mendje dhe tremben e acarohen lehtë. Në ditët e Profetit të Shenjtë ne kemi patur urdhër t'u rrinim larg, ndonëse s'besonin në Zot. Bile edhe në periudhën e paraislamit, po të godiste një burrë një grua me gurë apo shkop, gjykohej ashpër dhe merrej hak mbi pasardhësit e tij.

[310] Zoti nuk i pëlqen njerëzit që nisin vëllavrasjen.

[1]Përgjegjësia për luftën dhe betejat që u zhvilluan midis Imam Aliut dhe Mu'avies bie vetëm mbi Mu'avien, sepse ai e nisi luftën i pari, duke ia hedhur me të padrejtë Imam Aliut fajin për gjakun e Kalifit, ndonëse i njihte mirë shkaqet e vërteta, që shpunë në vrasjen e tij, si dhe personat që e vranë. Por ai nuk kishte rrugë tjetër si t'i arrinte qëllimet e tij, përveçse duke krijuar situata të tilla. Në fakt, ai u fut në luftë për të ruajtur sundimin e tij, që ishte tepër agresiv dhe nuk sillej dot në kufijtë e tolerancës. Ai e dinte mendimin e përgjithshëm të muslimanëve, sipas të cilit revolta dhe rebelimi kundër Imamit të ligjshëm janë të paligjshme. Kështu, për shembull, Imam Newewiu shkruan:

> Mos luftoni kundër autoriteteve për çështje pushteti, as mos ngrini pretendime ndaj tyre, veçse kur shihni që kryhen gjëra që dihet se janë në kundërshtim të plotë me Islamin. Në qoftë se i shikoni duke vepruar në këtë frymë, gjykojeni këtë gjë si gjë të keqe për ta dhe thuajeni të vërtetën kudo që të jeni; por muslimanët e kanë të ndaluar në mënyrë të prerë që të ngrenë krye e të luftojnë kundër tyre. (*Sherh Sahih Muslim*, Newewi, vol. 2, f. 125; lidhur me këtë mund të shikohet edhe el-Kadi Ebu Bekr Muhammed ibn et-Tajib el-Bakilani [950-1013], një nga dijetarët e mëdhenj esh'aritë, në *et-Temhid*, f. 186; po kështu Saduddin Mes'ud ibn Umer et-Taftazani [1312-1390] në *Sherh ul-Mekasid*, vol. 2, f. 272).

Kurse Abdul-Kerim Shehristaniu shkruan:

> Kushdo që ngrihet kundër Imamit të vërtetë njihet si 'harixhit' ose 'devijator', në bazë të mendimit të përgjithshëm të ummetit islam. E njëjta gjë vlen edhe në ditët e sahabëve për rastin e revoltave kundër Imamëve të ligjshëm, madje edhe pas tyre - kundër atyre që i trashëguan në virtyt. (*el-Milel we'n-Nihel*, f. 53).

S'ka dyshim që veprimi i Mu'avies ishte shprehje revolte dhe rebelimi. Rrjedhimisht, nga ngritja me armë kundër tij nuk cenohej aspak kodi i paqedashjes. Në fakt, ky qëndrim përbën një të drejtë të natyrshme të atij, ndaj të cilit bëhet padrejtësi; në qoftë se ai privohet nga kjo e drejtë, nuk do kishte më asnjë mënyrë se si të pengohej padrejtësia e dhuna dhe si të mbroheshin të drejtat në këtë botë. Ja pse Zoti ka lejuar kundërshtimin e armatosur të rebelizmit. Zoti thotë:

> **"Nëse dy grupe besimtarësh janë në grindje, përpiquni t'i pajtoni, e nëse njëri prej tyre dhunon tjetrin, luftoni kundër grupit që dhunon, derisa t'i bindet udhëzimit të Zotit; e nëse ai kthehet në udhë të mbarë, vendosni paqe të drejtë midis tyre dhe veproni me drejtësi, sepse Zoti i do me të vërtetë të drejtët."**

(Kur'ani, 49:9).

Ky është argumenti i parë, që ka Imam Aliu parasysh, kur thotë: "Për Hir të Zotit, ju keni arsyen e drejtë". Por edhe pas përdorimit të këtij argumenti, ai e ndalonte ushtrinë të merrte inisiativën e fillimit të përleshjes, sepse donte që kjo inisiativë të mos ishte nga ana e tij, në mënyrë që ta zhvishte shpatën vetëm për t'u mbrojtur. Sepse kur dështojnë të gjitha përpjekjet për paqe e pajtim dhe kur është armiku ai që bën hapa konkrete drejt luftës, atij s'i mbetet më arsye për t'u përligjur.

Pas kësaj Imam Aliu nuk mund të fajësohet më se ishte i dëshiruar për luftë, apo të akuzohet për veprime sulmuese. Pas kësaj mbetet për t'u përmbushur vetëm detyrimi për të penguar padrejtësinë dhe tiraninë, gjë që Zoti e urdhëron me fjalë fare të qarta. Kështu, është Ai që thotë:

**"Luftoni në rrugën e Zotit kundër atyre që ju luftojnë, po mos sulmoni ju të parët, sepse Zoti s'i do agresorët."**

(Kur'ani, 2:190).

Nga ana tjetër, të luftosh Imam Aliun do të thotë të luftosh kundër vet Profetit, sepse Profeti ka thënë: "O Ali! Lufta ndaj teje është luftë ndaj meje". Këtej del se ai që lufton kundër Imam Aliut meriton të njëjtin trajtim që patën ata që luftuan Profetin e Shenjtë. Por Zoti ka shpallur këtë ndëshkim për ata që guxojnë ta bëjnë një gjë të tillë:

**"Për ata që e luftojnë Zotin e të Dërguarin e Tij e që përhapin të keqen mbi tokë, ndëshkimi është që të vriten ose të gozhdohen, ose t'u këputen duar e këmbë e t'u shqyhen, dhe të dëbohen nga vendi. Për ata, ky ndëshkim është poshtërim në këtë jetë, ndërsa në jetën tjetër do të ketë dënim shumë të madh për ta."**

(Kur'ani, 5:33).

Udhëzimet e Imam Aliut për rregullat që duheshin respektuar gjatë luftës, sidomos ndalimi i keqtrajtimeve ndaj atyre që marrin arratinë apo ndaj të plagosurve, janë kaq të larta në pikëpamje të aspektit moral, saqë mund të shikohen si model i përsosur i vlerave morale dhe i standardit të lartë islam gjatë luftës. Për më tepër, këto udhëzime nuk kanë mbetur kurrë në nivelin e fjalëve, sepse Imam Aliu i zbatonte me korrektësi, duke i urdhëruar dhe të tjerët që t'i zbatonin pikë për pikë. Ai nuk ka toleruar në asnjë rast të vetëm gjuetinë e dezertorëve, sulmin mbi të pafuqishmit apo keqtrajtimin e grave; bile ai nuk e shkeli këtë parim të tij as në fushbetejën e Xhemelit, ku në krye të ushtrisë kundërshtare ishte një grua. Pas disfatës dhe kapitullimit të armikut, ai dha një provë të karakterit të tij të lartë, duke e shoqëruar Nënën e Besimtarëve me një eskortë të posaçme deri në Medinë. Po të kishte qenë tjetër njeri në vend të Imam Aliut, do kishte zbatuar ndaj saj të njëjtin dënim, që meritohej të jepej në raste të tilla. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar:

Po të kishte bërë me kalifin Umer atë, që ajo[311] bëri me Prijësin e Besimtarëve, duke e ngritur popullin për rebelim kundër tij, ai do ta vriste e bënte copa-copa, me të arritur fitoren mbi të; por Imam Aliu ishte tepër i përmbajtur e zemërgjerë.

(*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 17, f. 254).

## 15. Thirrje

***Para ndeshjes me armikun, Imam Aliu e kishte zakon t'i drejtohej Zotit në këtë mënyrë:***

O Zoti im, zemrat na janë malluar për Ty, duart i shtrijmë kah Ti, sytë na shohin vetëm Ty, këmbët na shpien tek Ti dhe trupat na treten për Ty.

O Zoti im, armiqësia e fshehtë ka dalë hapur në shesh dhe kazani i së keqes po vlon.

O Zoti im: Të ankohemi për mungesën e Profetit tonë, për mizërinë e armiqve tanë dhe për shtimin e ambicieve tona.

**"Zoti ynë! Vendos me të vërtetën ndër ne e ndër njerëzit tanë. Ti je më i Miri i Gjykatësve."**

(Kur'ani, 7:89).

## 16. Udhëzime

***Imam Aliu i porosiste pasuesit e tij në këtë mënyrë lidhur me taktikën e luftimeve:***

S'duhet t'ju brengosë tërheqja, pas së cilës synohet rikthimi, as sprapsja, pas së cilës vjen sulmi. Lërini shpatat tuaja të bëjnë detyrën e drejtësisë. Zgjidheni vendin, ku do shkatërrohen trupat e armiqve tuaj[312], përgatituni për t'i flakur heshtat larg e goditur me shpatë me gjithë forcat; dhe mbyteni zërin, se kështu mbani nën kontroll edhe frikën.

Për Atë Zot, që shpërthen farën e rrit prej saj bimën, e që krijoi qeniet

[311] Nëna e Besimtarëve, Hazreti Aishe.

[312] Në kuptimin që, vendi ku do t'i jepet betejë armikut duhet zgjedhur sipas mundësive e forcave në dispozicion, duke studiuar gjithë faktorët që ai ofron për realizimin e manovrës dhe arritjen e fitores.

me jetë! Ata që qëndrojnë përballë[313] jush nuk e përqafuan Islamin, veçse me gojë dhe sa për të ruajtur sigurinë dhe pasuritë e tyre. Ata i ruajtën thellë në gji idhujt e tyre e, me të gjetur ndihmës kundër tij, e treguan hapur dhe faqe të gjithëve armiqësinë e tyre.

## 17. Letër

### *Mu'avies[I], në përgjigje të një letre*

Sa për kërkesën që bëni për Sirinë[314], unë s'mund t'ju jap sot atë që ju mohova dje. Sa i takon thënies suaj se lufta po e bluan Arabinë, aq sa vetëm fryma i ka mbetur ende pa dhënë, dijeni se kush bluhet për hir të së drejtës, shkon në Parajsë, e kush bluhet për hir të së padrejtës, shkon në Skëterrë. Sa për pretendimin tuaj për barazi vlerash në luftëra e numër të njerëzve që na pasojnë, ju s'mund të jeni më prapa në vënien e Besimit në dyshim e shkeljen e tij, nga ç'jam unë përpara në bindjen te Besimi e shërbimet ndaj tij; as njerëzit tuaj të Sirisë nuk janë më të etuar për këtë botë, nga ç'janë irakenët e mi për favoret e Zotit e të Profetit të Tij. Sa për thënien tuaj, se ne të dy jemi bij të Abdul-Munafit, kjo s'vihet në dyshim. Por Umejái nuk mund të jetë Hashim, as Harbi Abdul Muttalib, as Ebu Sufiani Ebu Talib; një muhaxhir[315] nuk mund të vihet kurrsesi në kandar me atë që u fut në liri vetëm ditën që ra Meka[316]; një që ka

[313] Kundërshtarët, armiqtë tuaj, Mu'avia dhe njerëzit e tij.

[314] Të mbetej guvernator i këtij vendi edhe në kalifatin e Imam Aliut.

[315] Fjala është për vetë Imam Aliun.

[316] Bëhet fjalë për një ngjarje shumë të rëndësishme të historisë së Islamit. Për ta kuptuar e vlerësuar atë plotësisht, mjafton të kujtojmë raportet e fiseve Kurejshe e të umejjadëve me Profetin e Shenjtë dhe ata që përqafuan Islamin qysh në fillim, mjafton, pra, të sjellim ndër mend privimet, intrigat, komplotet, pusitë, aleancat dhe luftërat e kundër të Dërguarit të Allahut, e deri tek poemat e vjershat plot sharje e shpifje banale kundër tij, që këndoheshin e recitoheshin në gjithë qytetet e fshatrat e vendit. Të gjitha këto kishin qenë më se të mjaftueshme për të ngjallur te muslimanët urrejtje e dëshirë për hakmarrje. Kur ra Meka, umejjadët e kuptuan gjendjen e tyre të vështirë dhe kërkuan prej Ebu Sufianit e Hindit, që ishin babai dhe nëna e Mu'avies, që të shkonin tek Abbas bin Abdul Muttalibi, xhaxhai i Profetit të Shenjtë, e t'i luteshin të ndërhynte pranë tij për t'i falur. Abbasi e mori shumë për zemër këtë punë, aq sa Profeti i Shenjtë e ndjeu që këta shkaktarë e nxitës të vuajtjeve të muslimanëve përpiqeshin t'u shpëtonin me çdo kusht pasojave të veprave të tyre të urryera. Nga ana tjetër, ata nuk pyesnin fare për njerëzit e thjeshtë, që deri atë kohë i kishin keqpërdorur për qëllimet e tyre, përkundrazi i braktisën e lanë në mëshirën e shpatave fitimtare. Sipas zakoneve e traditave të kohës, gjithë umejjadët e kurejshët që kishin humbur luftën, duhej të bëheshin skllevër të muslimanëve, të cilët, duke qenë fitimtarë, gëzonin të drejtën tradicionale për t'i vrarë, shitur apo mbajtur si skllevër burrat, gratë dhe fëmijët e tyre. Në fakt, shumica e

prejardhje të kulluar, nuk mund të krahasohet me një që del nga mjegulla e nga prindër të adoptuar; mbrojtësi i së vërtetës s'mund të jetë kut për mbrojtësin e së gabuarës, dhe as besimtari nuk mund të jetë masë e hipokritit. Sa të ligj janë pasardhësit, të cilët ngulin këmbë në gjurmët e paraardhësve, që e kanë zënë tashmë vendin e tyre në Skëterrë!

Për më tepër, ne[317] kemi vetinë e shquar të profetësisë, me të cilën frenuam të fortin e ngritëm më këmbë të shkelurin me këmbë. Kur Zoti desh që Arabia të futej në gji të fesë së Tij e njerëzit iu shtruan asaj me ose pa dashje, ju ishit midis atyre që u futën në fé ose nga lakmia, ose nga frika, në një kohë kur rrugën e saj e kishin çarë të tjerët e kur muhaxhirët e parë kishin fituar e shijuar bekimet e Zotit për meritat e tyre të veçanta.

Kështu pra, mos e lejoni Shejtanin të bëhet zot i punëve tuaja dhe mos i jepni dorë që ta forcojë pushtetin e tij mbi ju.

---

[1]Gjatë betejës së Siffinit, Mu'avia mendoi t'i kërkonte Imam Aliut provincën e Sirisë, duke bllofuar me dinakëri për të arritur qëllimet e tij. Këtë ide e diskutoi me Amr bin Asin, po ky kishte tjetër mendim e i tha: "O Mu'avie, mendo pak ç'efekt do ketë kjo letër jotja te Aliu. Kështu nuk e bind dot të futet në kurthin tënd". Por Mu'avia këmbëngulte: "Ne jemi të gjithë pasardhës të Abdul-Munafit. Ç'ndryshim ka mes meje e Aliut, që do mund t'i jepte epërsi mbi mua e do bënte të mos e fitoj këtë lojë?" Amri i tha: "Nëse ti mendon kështu, shkruaje letrën e prit ç'do të ndodhë". Pas kësaj, Mu'avia shkroi një letër, ku i bënte Imam Aliut kërkesën për Sirinë. Në të i shkruante: "Ne jemi pasardhës të Abd Munafit. Mes nesh nuk ka ndryshim të njërit nga tjetri". Atëhere Imam Aliu iu përgjegj me këtë letër, ku përmend paraardhësit e tij e të Mu'avies, dhe ia hedh poshtë gjithë pretendimet për vlera të njësojta. Vërtet që origjina e të dyve ishte e njëjtë e zinxhiri i tyre atëror bashkohej te Abd Munafi, po pasardhësit e Abd Shemsit kishin qenë burimi i gjithë të këqijave në moral e karakter. Ata u përfshinë dhe në herezi e vese, kurse shtëpia e Hashimit kishte adhuruar një Zot të Vetëm e iu shmang idhujtarisë[318]. Në

---

muslimanëve kërkonte hakma-rrje për vuajtjet që kishin hequr prej tyre për vite me radhë. Po Profetit të Shenjtë i erdhi keq për turmat e paditura, që ishin futur në rrugë të gabuar nga prijësit e tyre e tashmë ndodheshin në mëshirën e fatit. Ai i përmbajti njerëzit e tij, duke thënë: "La Thusrib Haaz-ul-jeume, untum Thulaka", që do të thotë: "Sot nuk do ketë hakmarrje e persekutime sipas traditës; ju jeni skllevër, po unë po ju jap lirinë". Me këtë urdhër mëshirëmadh çlirimi bëheshin të lirë gjithë kurejshët e umejjadët, kështuqë jeta dhe prona e tyre nuk rrezikohej më nga hakmarrja e fitimtarëve. Duke përmendur këtë episod, Imam Aliu pyet: Si mund të guxojë një skllav, të cilit i është falur liria, ta mendojë veten të barabartë me dikë që ka vuajtur aq shumë për çështjen e Islamit?

317 Beni Hashimi.

318 Adhurimit të shumë zotave ose idhujve.

qoftë se degët që rriten nga e njëjta rrënjë mbajnë edhe lule, edhe gjemba, kjo s'do të thotë që lulja është e njëjta gjë me gjembin. Në fund të fundit, nuk është nevoja për shpjegime të hollësishme, për të provuar që Umejai e Hashimi, Harbi e Abdul Muttalibi dhe Ebu Sufiani e Ebu Talibi nuk mund të krahasohen me njëri-tjetrin në ndonjë pikë. Këtë përfundim e pranojnë gjithë historianët e biografët e kohës. Pas kësaj përgjigjeje, edhe vet Mu'avia nuk guxonte dot të përgënjeshtronte, sepse nuk fshihet dot kurrsesi fakti që, pas Abd Munafit, prestigjin më të lartë te kurejshët e kishte Hashimi. Pikërisht prandaj, atij i ishin besuar postet më të rëndësishme në lidhje me Qa'ben, si dhe postet e Sikajes[319] dhe Rifajes[320]. Ushtrimi i detyrave të tilla të larta gjatë kohës së Haxhillëkut bënte që tek ai të vinin e të rrinin karvane të panumërta dhe ai të ishte në çdo rast mikpritësi bujar e i këndshëm i të gjithëve. Të gjithë ata që patën rast të shijonin bujarinë dhe dashamirësinë e tij, e lëvdonin për shumë e shumë kohë më pas.

Bir i denjë i këtij babai kaq zemërgjerë e kurajoz ishte Abdul Muttalibi, emri i të cilit ishte Shibe dhe mbiemri Sejid ul-Batha[321]. Ndër kurejshët, ai ishte pasardhës i linjës fisnike të Ibrahimit dhe mishërim i madhështisë e aftësive për të udhëhequr. Kurajua e lartë dhe largpamësia e famshme e bëjnë një nga yjet më të shndritshme të pasardhësve të Ibrahimit. Abd Munafi ishte një perlë dhe Abdul Mutalibi ishte lustra e saj.

Biri i Abdul Muttalibit ishte Ebu Talibi, prehri i të cilit u bë djep për fëmijën jetim të Abdullahut, si dhe vendi ku Profeti mori mësimet e tij të para. Ai e edukoi Profetin nën kujdesin e vet dhe i dha mbrojtje kundër armiqve. Të krahasosh me ta Ebu Sufianin dhe Umejen apo t'i mendosh këta njerëz si shokët e tyre, është njësoj sikur të mbyllësh sytë për të mos e parë ndriçimin si dritë, por si terr.

Pasi nxjerr në dukje këto ndryshime në prejardhje, pika tjetër e dallimit ku fokusohet Imam Aliu është fakti se vet ai ishte *muhaxhir*, kurse Mu'avia ishte *talik*, pra një nga ata, të cilët Profeti i fali ditën që ra Meka. Kur Profeti u fut fitimtar në Mekë, i pyeti kurejshët, si mendonin se duhej të sillej me ta. Të gjithë i thanë se prej tij prisnin vetëm mirë, përderisa ishte biri zemërgjerë i një babai zemërgjerë. Atëhere Profeti u tha: "Ju meritonit të mbaheshit të gjithë si skllevër, por po liheni të lirë vetëm për t'ju futur në borxh". Midis këtyre jetëkursyerve ishin edhe Mu'avia dhe Ebu Sufiani. Lidhur me këtë, Sheikh Muhammed Abduhu dhe Ibn Ebi'l-Hadidi regjistrojnë këtë shënim në komentet e tyre për këtë letër:

> Ebu Sufiani dhe Mu'avia ishin që të dy midis atyre, të cilëve u ishte falur jeta. (*Sherh* Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 17, f. 119; *Sherh* Muhammed Abduh, vol. 3, f. 17).

Pika e tretë e dallimit është fakti që pema e prejardhjes së Imam Aliut është e

[319] Detyra për të furnizuar me ujë dhe ushqim pelegrinët.

[320] Ndihma e pelegrinëve me mjete financiare.

[321] Sundimtari i luginës së Bathas.

pastër dhe e qartë e në të nuk gjendet asnjë hallkë e dyshimtë. Përkundër kësaj, ai e cilëson Mu'avien me fjalën '*Lasik*', të cilën njerëzit e mësuar e përdorin në kuptimin 'personi, të cilit i vishet atësia e dikujt, që nuk është ati i tij biologjik'. Dyshimi i parë që ngrihet për Umejen lidhur me këtë çështje është nëse ai ka qenë vërtet bir natyral i Abd Shemsit, apo një skllav i tij, që e konsideronin si birin e tij të vetëm, ngaqë ishte edukuar prej tij. Alame Mexhlisi transmeton përmes Kamil Bahait në *Bihar ul-Enwar*:

> Umeja ishte një skllav bizantin i Abd Shemsit. Kur vuri re inteligjencën dhe zgjuarsinë e tij, i dha lirinë dhe e birësoi, kështuqë ai filloi të quhej Umeje, bir i Abd Shemsit, si Zejdi që thirrej Zejd bin Muhammed, para se të zbulohej ajeti[322] (*Bihar ul-Enwar*, bot. I, vol. 8, f. 383).

Dyshimi i dytë në linjën e Umejes është nëse Harbi, i cili njihet si pasardhësi i tij, ishte vërtet bir i tij, apo skllav i edukuar prej tij. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi citon nga libri *el-Aghani* i Ebu'l-Faraxh el-Isfahaniut:

> Mu'avia kërkoi të dinte nga Debali, eksperti i gjenealogjive, nëse kishte bërë studime rreth Abdul Muttalibit, dhe ai i dha një përgjigje pohuese. Më tej pyeti se si rezultonte, dhe Debali iu përgjigj: "Ai kishte prestigj të lartë, ishte i bukur dhe burrëror, kurse në fytyrë i rrezëllinte shkëlqimi i Profetësisë". Pas kësaj Mu'avia deshi të mësonte nëse Debali kishte studiuar edhe për Umejen, e ai iu përgjigj: "Me trup të dobët e shëndetlig, me shpinë të kërrusur dhe sy të verbuar. Përpara i printe një skllav që e çonte gjithandej". Mu'avia i tha se ky duhej të kishte qenë biri i tij, Ebu Umeri (Harbi), por ai këmbënguli: "Ju thoni kështu. Por kurejshët e dinë që ai ishte skllav i tij". (*Kitab ul-Aghani*, Vol. 1, f. 12; *Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 17, f. 231-232).

Lidhur me këtë problem, dyshimi i tretë bie mbi vetë Mu'avien. Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Nëna e Mu'avies, Hindi, bënte jetë të shthurur e të pamoralshme. Zamakhsheriu ka shkruar në librin e tij *Rabi ul-Abrar* se Mu'avia mund të jetë bir i katër etërve të mundshëm, që ishin: Musefir bin Amri, Ammar bin Welid bin Mugire bin Shube, Abass bin Abdul Muttalibi dhe Sabahu (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 1, f. 336).

Pika e katërt e dallimit që ka vënë në dukje Imam Aliu është se ai vetë i ishte përkushtuar së Drejtës, kurse Mu'avia i ishte përkushtuar padrejtësisë. Në fakt, nuk ka nevojë të provohet që e gjithë jeta e Mu'avies i është kushtuar dhunës ndaj së drejtës dhe pasionit për të padrejtën. Nuk rezulton në asnjë rast të vetëm, që ai të ketë bërë ndonjë hap të sinqertë drejt të Vërtetës.

---

[322] Për ndalimin e kësaj praktike.

Dallimi i pestë që ka përmendur Imam Aliu është se ai vetë ishte besimtar, ndërkohë që Mu'avia ishte nxitës i herezisë dhe hipokrit. Ashtu si nuk mund të ketë dyshim për përkushtimin fetar të Imam Aliut, ashtu nuk ka asnjë dyshim për prirjet djallëzore dhe hipokrizinë e Mu'avies. Në letrën e mësipërme, Imam Aliu e ka përshkruar hipokrizinë e tij me këto fjalë[323]:

> Për Atë Zot që shpërthen farën e rrit prej saj bimën e që i krijoi qeniet me jetë! Ata që qëndrojnë përballë jush nuk e përqafuan Islamin, përveçse me gojë dhe sa për të ruajtur sigurinë dhe pasuritë e tyre. Por ata i ruajtën idhujt e tyre thellë në gji dhe e shfaqën armiqësinë e tyre hapur, para të gjithëve, sapo gjetën ndihmës kundër Tij.

## 18. Letër

### *Abdullah bin Abbasit, governatorit të Basras*

Ti e di që Basra është vendi ku ka bërë Shejtani këmbë për të mbjellur trazira. Mbaji banorët e saj të kënaqur, duke i trajtuar njerëzisht, e hiqua nga zemra ankthet e frikës. Kam marrë vesh për rreptësinë e treguar ndaj beni Temimit[1] e për dhunën e ushtruar kundrejt tyre. Beni Temimët janë nga ata që kur u perëndon një yll, u lind një yll tjetër. Në periudhën para Islamit s'ua kalonte njeri në artin e luftës dhe në fisnikëri, po as tani, në Islam, s'ua kalon. Me ne kanë një lidhje gjaku të veçantë dhe një raport të posaçëm. Do ketë shpërblim për ne, në se i kushtojmë vëmendje farefisit, dhe do biem në mëkat, nëse e harrojmë dhe e shpërfillim. O Ebu Abbas, Allahu të mëshiroftë! Përmbaje veten në ato që thua ose bën me njerëzit e tu, qoftë për mirë apo për keq. Ne të dy jemi partnerë në këtë përgjegjësi. Më jep për veten tënde prova që përputhen me përshtypjet e mira që kam për ty, e mos më provo që mendimi im për ty ka qenë i gabuar.

---

[1]Kur arritën në Basra Talhai dhe Zubeiri, një pjesë e beni Temimëve iu bashkua rebelimit të tyre për t'i marrë hakun Kalifit dhe u shqua shumë në përhapjen e trazirave. Duke u nisur nga kjo armiqësi e tyre e nga thyerja e betimit të besnikërisë, Abdullah ibn Abbasi nisi t'i keqtrajtonte. Sjelljet e tij ndaj tyre u bënë edhe më të ashpra, kur u bë governator i Basras. Por në këtë fis kishte edhe pasues të sinqertë të Imam Aliut. Ata i dërguan Imam Aliut nëpërmjet Harithe bin Kudames një letër, në të cilën i ankoheshin për keqtrajtimin e njerëzve të tyre. Atëhere Imam Aliu i shkroi Abdullah ibn Abbasit këtë letër, me të cilën e porosiste të ndryshonte metodat e të sillej mirë me ta, si dhe i tërhiqte vëmendjen në af-

---

[323] Shiko më lart shënimin e zgjeruar.

ërsinë gjinore, që ekzistonte midis beni Hashimit dhe beni Temimit. Kjo farefisni vinte nga fakti që beni Hashimi dhe beni Temimi takoheshin në pikëpamje gjenealogjike tek Ilias bin Muziri, sepse Hashimi është pasardhës i Mudrie bin Iliasit ndërsa Temimi është pasardhës i Tebikhe bin Iliasit.

## 19. Letër[324]

### *Një governatori të tij*

Bujqit[I] e qytetit tuaj më ankohen për rreptësi, kokëfortësi, mizori e trajtim poshtërues nga ana juaj. Unë e kam vrarë mendjen shumë për këtë. Është e qartë që ata nuk mund të afrohen, përderisa janë të pafé, por as të largohen e trajtohen çnjerëzisht, sepse janë nënshtetasit tanë dhe me ta kemi lidhur ca marrëveshje që duhen respektuar. Sillu ndaj tyre në një rrugë të mesme, mes rreptësisë e butësisë, dhe ruaj ndaj tyre qëndrim autoritar, duke mbajtur marrëdhënie të qëndrueshme e korrekte e duke i mpleksur ato me qëndrime afruese e dashamirëse, në e dashtë Zoti këtë gjë.

[I]Këta bujq ishin hebrenj, prandaj dhe governatori i Imam Aliut nuk i trajtonte njësoj me muslimanët. Të indinjuar nga kjo, ata i shkruan Imamit dhe iu ankuan për sjelljet e tij të ashpra. Në përgjigje, Imam Aliu i kërkoi governatorit që të zbatonte ndaj tyre një trajtim të njerëzishëm, por pa e tejkaluar masën e butësisë, që të mos e keqpërdornin për të krijuar turbullira. Natyrisht, zbutja e tepruar e kontrollit mbi ta mund t'i nxiste të për-fshiheshin në intriga dhe komplote kundër qeverisjes muslimane, duke i krijuar administratës vendore lloj-lloj shqetësimesh e problemesh; nga ana tjetër, ndjekja e një politike tërësisht autoritare e të mbështetur vetëm në dhunë nuk mund të përligjej kurrsesi, sepse ata ishin shtetas të tyre dhe, si të tillë, kishin të drejta që s'mund të mos përfilleshin.

## 20. Letër

### *Shkruar Ziadit, birit të një babe të panjohur, pasi mori vesh se Abdullah bin Abbasi, governatori i Basras, rrethinave të Ahvazit, Persisë dhe Kirmanit, e kishte caktuar mëkëmbës të tij në Basra[325]*

[324] Ky fragment i shkurtër letre flet sa për volume të tëra për politikën tolerante të Imam Aliut ndaj besimtarëve të feve të tjera dhe për mënyrën se si trajtoheshin pakicat në shtetin e tij.

[325] Ziadi ishte njeri i korruptuar e i pandershëm dhe s'njihte kufi në zgjedhjen e mjeteve, kur donte

Betohem për Atë Zot, se po të marr vesh që ke shpërdorur sadopak fondin e muslimanëve, do lëshoj mbi ty një ndëshkim të ashpër, që do të të lërë duarthatë, të poshtëruar dhe me shpinën kërrusur nga barra[326].

Dhe me kaq po e mbyll letrën.

## 21. Letër

### *Edhe kjo Ziadit*

Hiq dorë nga shpërdorimet e ji i moderuar e i matur. Kujto çdo ditë ditën që vjen pas. Mbaj nga fondet sa ke nevojë, pjesën tjetër dërgoje për ditën kur do kesh nevojë[327].

Mos vallë shpreson se Zoti do të ta japë shpërblimin që ka caktuar për të përunjurit e të dhembshurit, duke mbetur arrogant e i pazemërt në shikim të Tij? Vërtet, vallë, lakmon që Ai t'ju japë shpërblimin e atyre që ushtruan mëshirën, ndonëse gëzoni të mirat që u mohohen vejushave dhe njerëzve të pafuqishëm? Nuk ka dyshim që njeriu shpërblehet në pajtim me veprat e tij dhe që do të gjejë përpara ç'ka nisur përpara.

## 22. Letër

### *Abdullah ibn Abbasit*[328]

Ndodh që njeriu të ndihet i kënaqur, kur siguron një gjë që s'kishte

të arrinte qëllimet e tij. Origjina e tij ishte nga një familje shumë e ulët. Nënën e kishte patur prostitutë, kurse babai s'i dihej kush ishte, prandaj dhe Nëna e Besimtarëve i kishte ngjitur nofkën 'i biri i babës së tij'; dhe me këtë emër përçmonjës u bë i njohur në të gjithë Arabinë. Megjithatë, ai ishte njeri që dinte t'ia dilte mbanë çdo pune dhe Abdullah bin Abbasi e caktoi mëkëmbës të tij në Basra, pasi ia rekomandoi edhe Imam Aliut. Imam Aliu i dha rastin për të ecur përpara, ndërkohë ndiqte me vëmendje, nëse do hiqte dorë nga rruga e keqe, apo do vazhdonte më tej. Koha dëftoi se ai nuk hoqi dorë, prandaj Imam Aliu e largoi nga detyra. Më vonë Mu'avia e deklaroi vëlla nga i ati, lindur në mëkat.

326 E mëkateve.

327 Përdori për nevojat e të varfërve, që të llogariten zahiré të tua në Ditën e Gjyqit të Madh, në botën tjetër, kur do të kesh më shumë nevojë për to.

328 Abdullah ibn Abbasi është shprehur që përveç thënieve të Profetit, ai nuk njihte ndonjë tjetër, që t'i kishte sjellë dobi më të madhe sesa kjo.

rrezik ta humbiste, ndërkohë që e vreros humbja e një gjëje, që s'duhej t'i binte fare në duar. Duhet lumturuar nga ç'korr për jetën e ardhshme e duhet pikëlluar nga ç'humb e s'merr dot me vete. Mos u kënaq shumë prej asaj që i merr kësaj bote, dhe mos u helmo shumë për atë që humbet prej saj. Më shumë të shqetësohesh për ç'pritet të vijë pas vdekjes.

## 23. Testament

***Pasi Ibn Mulxhemi e goditi për vdekje me shpatë, Imam Aliu shqiptoi këto fjalë si testament të tij të vdekjes, pak përpara se të jepte shpirt:***

Në amanetin tim të vdekjes, ju urdhëroj të mos vini tjetër në krah të Zotit e të mos shfaqni mospërfillje ndaj *Sunnet*it të Muhammedit; mbështetuni në të dyja këto shtylla e mbajini ndezur të dy këta fenerë. Vetëm kështu do ta ruani veten nga e liga. Deri dje kam qenë bashkëluftëtari juaj, sot jam vetëm mësimi juaj, kurse nesër do t'ju lë për fare. Në qoftë se mbijetoj, do t'i dal vet zot gjakut tim[329], e nëse vdes, do vdes nga vdekja që më është premtuar. Po të fal, kjo do të jetë një tjetër mjet i afrimit tim me Zotin; por dhe për ju do të jetë gjë e mirë. Prandaj falni.

**"Si? A nuk dëshironi që Zoti t'ju falë?!"**

(Kur'ani, 24:22).

Për Allah, kjo vdekje e papritur nuk është ngjarje që unë s'e pëlqej, as rastësi që do ish mirë të shmangej. Unë jam si ai që udhëton nëpër terr dhe e mbërrin burimin në të aguar, apo si ai kërkuesi, që e ka gjetur, më në fund, atë që kërkonte[330].

Për të virtytshmit është e mirë çdo gjë që është e Zotit[331].

Shënim nga Sejjid Raziu: Një pjesë e kësaj thënieje është paraqitur tashmë në pjesë të tjera të këtij libri, megjithatë e quajtëm të nevojshme ta jepnim dhe një herë më vete, për shkak të materialit plotësues, që përmban.

[329] Për t'u hakmarrë apo për të mos u hakmarrë.

[330] Martirizimin.

[331] Kur'ani, 3:198.

## 24. Testament

***Testamenti i Imam Aliut për mënyrën se si duhej vepruar me pronën e tij. E shkroi pasi u kthye nga Siffini***

Ky është vullneti që Ali ibn Ebu Talibi, shërbëtor i Zotit, shpall për pronën e tij, duke kërkuar përmes tij kënaqësinë e Zotit, që Ai të ma shpërblejë me pranimin në Paraj-sën e Tij dhe me dhurimin e paqes së Tij.

**Pjesë e po atij dokumenti:**

Ajo[332] do qeveriset nga Hasan bin Aliu, që duhet të përdorë prej saj një pjesë të arsyeshme, sa ç'i duhet të jetojë, kurse pjesën tjetër ta shpenzojë për mirësi. Në qoftë se i ndodh gjë Hasanit e jeton Huseini, është ky që do ta drejtojë pas Hasanit e që do veprojë me të si u tha më lart. Në këtë pronë bamirësie të të dy bijve të Fatimesë, pasardhësit e saj do kenë të drejta të njëjta me pasardhësit e Aliut[333]. Funksionet e drejtimit u janë besuar bijve të Fatimesë vetëm për të siguruar kënaqësinë e Zotit dhe nderimin e Profetit të Tij, në shenjë vlerësimi për figurën e tij e në shenjë respekti ndaj farefisit të tij.

Kushdo që do e drejtojë këtë pronë, është i detyruar ta ruajë në gjendjen që është e t'i përdorë produktet e saj në pajtim me urdhrat e porositë e dhëna[334]. Nga pemishtet e këtyre fshatrave nuk do shiten fidane, përderisa fidanet të bëhen pemë e t'ia ndryshojnë pamjen vendit. Vejushet e mia të trajtohen me respekt; nëse ndonjëra prej tyre ka fëmijë apo është shtatzënë, duhet të mbahet për hir të fëmijës, ndërkohë që pjesa e saj nga kjo pasuri duhet përfshirë në pjesën e fëmijës së saj. E nëse fëmija vdes, kurse ajo mbijeton, duhet ta gëzojë vetë këtë pjesë të saj, t'i hiqet detyrimi[335] dhe të lihet e lirë.[I]

Shënim i Sejjid Raziut: Në këtë testament, fjala '*wadije*' në frazën e Prijësit të Besimtarëve '*al-la jabi amin nekhlihe wadijet-en*' do të thotë 'fidan i palmës së hurmasë' dhe shumësi i saj është '*wadi*'. Kurse shprehja '*hatte tashkile arzuhe ghira-san*' do të thotë 'rritja e një numri palmash të hurmasë në një vend, ia ndryshon atij vendi faqen e pamjen, aq sa të mos njihet më'.

---

[332] Prona.

[333] Duke qenë Imamë, nuk duheshin privuar nga pjesa e tyre, nga ana tjetër, s'duhej të merrnin më shumë se trashëgimtarët e tjerë të Imam Aliut, vetëm se u caktuan administratorë e ekzekutorë të pronave.

[334] Vetëm në favor të të varfërve.

[335] Për të jetuar me pasardhësit e tjerë të Imam Aliut; detyrim që ishte veprues deri në castin që lidhej me ta përmes fëmijës së saj.

[1]Në kohë paqeje Imam Aliu bënte jetën e një bujku e kultivuesi të zellshëm. Ai punonte edhe në fushat e të tjerëve, mbillte toka shterpë apo të lëna djerrë, gjente mënyra se si t'i vinte tokat nën ujë, i bënte ato prodhuese dhe krijonte plantacione të tëra me pemë. Si rregull, tokat që mbilleshin prej dikujt bëheshin prona të tij, por Imam Aliu nuk i kishte kushtuar kurrë rëndësi pronësisë dhe hoqi dorë prej saj, duke e shpallur pronë nën kujdestari; të drejtat e kujdestarisë mbi këtë pronë iu lanë Imam Hasanit dhe Imam Huseinit, njërit pas tjetrit, në shenjë nderimi për fisin e Profetit. Nga ana tjetër, ai nuk i njohu privilegje asnjërit prej tyre, por i lejoi të merrnin nga prodhimi vetëm sa për të jetuar, ashtu si dhe fëmijët e tjerë të tij. Pjesa që mbetej duhej përdorur për qëllime bamirësie e për të mirën e përgjithshme të muslimanëve. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Të gjithë e dinë që Prijësi i Besimtarëve kishte hapur puse dhe kishte bërë prodhuese shumë toka të lëna djerrë e jo pjellore në Medinë, Janbe dhe Suwekeh. Më vonë ai hoqi dorë nga e drejta e tij e pronësisë mbi to dhe i shpalli prona nën kujdestari për të mirën e muslimanëve. Kur u largua nga kjo botë, nuk kishte lënë asnjë pronë të tijën. (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 15, f. 146).

## 25. Udhëzime

***Këtë letër me udhëzime Imam Aliu e kishte shkruar për nëpunësit e caktuar për të mbledhë zekatin e lëmoshat. Këtu është veç një pjesë e vogël e saj, ku shihet kujdesi i tij i jashtëzakonshëm për të lartësuar shtyllat e së Drejtës e krijuar modele drejtësie në gjithë fushat e veprimtarisë njerëzore, qofshin ato të mëdha apo të vogla, delikate apo serioze***

Punoni të përkushtuar ndaj Zotit të Madh e të Vetëm e mos u ngjallni frikë muslimanëve. Mos shkelni në ara të tyre në mënyra që i bëjnë të dëshpërohen. Mos u merrni më shumë se pjesa që ka Zoti në kamjen e tyre. Kur shkoni te ndonjë fis, prisni në vendet ku marrin ujë e mos u futni nëpër shtëpira; afrohuni drejt tyre me dinjitet e qetësi dhe uluni me ta. Dhe t'i përshëndetni. Mos i lini kurrë pas dore përshëndetjet e mos i bini shkurt. Pastaj t'u thoni: "O robër të Zotit, na ka dërguar mëkëmbësi e Kalifi i Tij për të marrë pjesën që ka Zoti në pasurinë tuaj. A ka gjë në pronën tuaj, që të jetë pjesë e Tij? Në qoftë se ka, jepjani Mëkëmbësit të Tij".

Në thëntë 'jo' ndonjë prej tyre, mos e bëni më këtë pyetje, e në thëntë 'po', shkoni pas tij. Mos e frikësoni e kanosni, duke ushtruar presione e dhunë kundër tij, po merrni ç't'ju japë vetë, argjend a flori qoftë. Po të ketë bagëti

e devé, mos u futni ndër to pa lejen e tij, sepse pjesa më e madhe është e tij. Dhe kur të futeni, mos u sillni sikur të ishte malli juaj e mos bëni veprime të dhunshme. Mos i trembni kafshët, mos i ngacmoni dhe mos bëni që pronari të trishtohet për to[336].

Ndajeni pronën në dy pjesë dhe lini pronarit të zgjedhë. Mos e kundërshtoni zgjedhjen e tij. Pastaj ndajeni të mbeturën në dy të tjera e lëreni të zgjedhë përsëri, pa ia kundërshtuar zgjedhjen. Vazhdoni kështu sa të mbetet aq sa mjafton[337] për të për-mbushur detyrimin ndaj Zotit. Vetëm atëhere mund ta merrni pjesën e Tij. Por, nëse pronari e vë në dyshim veprimin tuaj, dëgjojeni mendimin e tij, bashkojini të dyja pjesët e ndara dhe përsëriteni nga e para gjithë ç'keni bërë, derisa të nxirrni nga prona e tij pjesën e Zotit. Mos merrni kafshë të plakura, të rrëgjuara, të sëmura e shëndetliga. Mos ia jepni në kujdestari kafshët njeriu tjetër, përveçse atij, te i cili keni besim se do bëjë kujdes për pronën e muslimanëve, deri sa të dorëzohet tek Imami dhe Kalifi i tij, që pastaj do ta shpërndajë[338]. Mos ua lini në dorë njerëzve dosido, po vetëm atyre që pranojnë me dëshirë, që i janë përkushtuar Zotit, që ngjallin besim se dinë t'i ruajnë, që nuk sillen ashpër me to, që s'i bëjnë të vrapojnë vend e pa vend dhe që nuk i stërmundojnë e lodhin. Pastaj na dërgoni ç'keni mbledhur, që të bëjmë me të sipas urdhrit të Zotit.

Porositeni bariun që do përkujdeset për kafshët, që të mos i ndajë nënat nga të vegjlit e tyre, të mos i përdorë si kafshë barre dhe të mos e mjelë deri në fund qumështin e tyre, sepse kjo mund t'u dëmtojë të vegjlit. T'i trajtojë të gjitha kafshët barabar, t'i lodhë me radhë e njësoj të gjitha, t'i lejojë të çlodhen e të mos i ngasë shumë, sidomos ato, të cilave u janë ngrënë thundrat më shumë. Kur kalojnë nëpër burime uji, t'i ndalojnë për të pirë dhe të mos u shmanget tokave me gjelbërim për t'u futur vendeve të shkreta. T'i lërë të çlodhen herë pas here dhe t'u japë më shumë kohë në vendet ku ka ujë e bar. Në këtë mënyrë, ato do të jenë të shëndetshme e plot gjallëri kur të vijnë këtu, e jo të lodhura e të raskapitura. Pastaj ne do t'i shpërndajmë në pajtim me porositë e Kur'anit e të *Sunnet*it të Profetit të Zotit. Sigurisht, kjo do t'ju sigurojë burime të mëdha shpërblimi dhe do t'ju ndihmojë për të ecur në udhën e mbarë, në e dashtë Zoti një gjë të tillë.

---

[336] Për shkak të sjelljes suaj.

[337] Norma e zekatit përcaktohet si 2.5 % e shtesës vjetore të pasurisë së një subjekti. Subjektet që japin zekat dhe ata që e përfitojnë përcaktohen rigorozisht nga Kur'ani dhe legjislacioni Islam.

[338] Në mënyrë të barabartë midis muslimanëve.

## 26. Letër

***Imam Aliu e ka shkruar këtë letër me porosi për një nga nëpunësit që kishte dërguar për mbledhje taksash***

Druaju Zotit në ato punë e raste, kur askush tjetër s'të është pranë, përveç Tij, dhe askush tjetër s'të vëzhgon, përveç Tij. Përpiqu që ajo që bën publikisht në bindje të Zotit, të mos jetë ndryshe prej asaj që bën kur je vetëm. Kush ka për fytyrë të vetmisë fytyrën që shfaq në shoqëri dhe s'bën dot ndryshe nga ç'thotë, e ka kryer detyrën e tij. Adhurimi i tij është i pastër qelibar.

Ki parasysh, gjithashtu, që të mos i acarosh[339], të mos i bësh të pakënaqur dhe të mos i përçmosh për shkak të pozitës tënde prej nëpunësi të lartë. Ata janë vëllezërit e tu në besim dhe ndihmojnë në përtëritjen e pandërprerë të të ardhurave.

Natyrisht, në këtë taksë ti ke të drejtën tënde të njohur mbi një pjesë të caktuar të saj; po në të kanë të drejtë dhe të tjerë pjesëtarë, e këta janë të varfrit, të gjymtuarit e ata që heqin për bukën e gojës. Ne do ta përmbushim të drejtën tënde, nëse ti përmbush të drejtën e tyre. Po nëse nuk vepron kështu, Ditën e Gjykimit do kesh numrin më të madh të armiqve! Sa fatkeq është njeriu, që në Gjyqin e Zotit do ketë kundër nevojtarët, të skamurit, lypsarët, të përzënët, borxhlinjtë e endacakët pa asnjë qindarkë në xhep! Ai që s'e merr besimin seriozisht, që gjen gëzim në tradhti e s'e mban dot të panjollë veten e besën, fiton përbuzjen më të madhe të kësaj bote. E s'ka dyshim që përçmimi e mjerimi i tij në botën tjetër do jenë ku e ku! Sigurisht, tradhtia më e ndyrë është ajo që bëhet kundër popullit dhe mashtrimi më i shëmtuar është ai që i bëhet Imamit të tij.

E s'kam se ç'them më pas kësaj.

## 27. Udhëzime

***Drejtuar Muhammed bin Ebu Bekrit, kur Imam Aliu e caktoi Governator të Egjiptit***

Sillu i thjeshtë me njerëzit, tregohu dashamirës me ta, takoi me përzemërsi dhe jepu trajtim të barabartë, që më i larti të mos shpresojë prej teje padrejtësi në favor të tij, dhe më i ulëti të mos dëshpërohet për drejtësinë tënde ndaj tij. O krijesë e Zotit! Zoti do të të pyesë, me siguri, për veprimet e tua, qofshin

[339] Njerëzit.

të mëdha apo të vogla e të hapura apo të fshehta. Nëse Ai të ndëshkon, kjo është se ke qenë i padrejtë, e nëse të fal, kjo është se është i Mëshirshmi.

Dije, o krijesë e Zotit: Ata që i druhen Zotit, shijojnë gëzimet e kësaj bote kalimtare, por shpërblehen bujarisht edhe në botën tjetër, që vjen pas saj; e kjo, se bëhen pjesëtarë[340] në punët tokësore të të tjerëve, ndërkohë që të tjerët s'ndajnë me ta asnjë nga punët e botës tjetër. Ata jetojnë në këtë botë në mënyrën më të mirë të jetesës dhe vjelin prej saj frytet më të zgjedhura. Ata shijojnë çdo gjë të saj, duke mbetur njerëz pa pretendime, dhe marrin prej saj me virtyt çdo gjë që merr edhe arroganti, vanitozi e tirani[341]. Pastaj largohen, pasi kanë mbledhur prej saj zahiré që u mjafton për t'i vajtur udhëtimit deri në fund, e pasi kanë përmbushur një marrëveshje me shumë leverdi. Ata i shijuan të mirat e kësaj bote, ndërkohë që shmangnin kurthet e saj dhe besonin pa u lëkundur në afërinë me Zotin e ditët që vinin, si dhe të jetës tjetër, kur nuk do t'u mohohen dëshirat e kur shpërblimi që do t'u jepet, nuk do të jetë aspak i vogël.

Prandaj, o krijesë e Zotit, ki frikë nga vdekja dhe mënyrat se si të vjen dhe mbaj gati ç'të duhet për ta pritur. Ajo do të vijë në jetën tënde si ngjarja më e madhe e saj, qoftë për mirë e pa asnjë shans keqësimi, apo për keq e pa asnjë shans përmirësimi[342]. Kush është më afër Parajsës, se ai që përpiqet për të? Kush është më afër Skëterrës, se ai që i shërben?! Vdekja gjueton mbi gjurmët e tua. Po të ndalesh, të kap, e po të rendësh për t'i ikur, të arrin. Më e ngjitur pas teje se vetë hija jote! Ajo është me ty dhe të mban mbërthyer fort për ballukesh, ndërkohë që kjo botë e kjo jetë të largohen pak e nga pak në çdo frymëmarrje. Prandaj, druaju zjarrit me bark të pangopur, flakët e të cilit janë të egra dhe ndëshkimi i të cilit është i panjohur, sepse ai zjarr është përherë i ri; sepse ai është vendi ku nuk njihet mëshira e ku nuk i vihet më veshi asnjë përgjërimi. Asnjë dhimbje s'kurohet më në të. Në qoftë se mund ta rrënjosësh thellë në gjoksin tënd adhurimin e Zotit dhe t'i varësh shpresat vetëm tek Ai, bëji të dyja këto gjëra. Njeriu mund t'i varë shpresat tek Ai në masën që përkushtohet ndaj Tij. Ai që ushqen shpresat më të mëdha tek Zoti është, pa dyshim, ai që i trembet më shumë.

---

[340] Duke i këshilluar të tjerët që të bëjnë punë të virtytshme e të heqin dorë nga veprimet e këqija.

[341] Ata patën të njëjtat shanse si dhe njerëzit e tjerë për mbledhjen e fryteve të kësaj bote dhe i shfrytëzuan me të gjitha aftësitë që kishin, por nuk u futën asnjëherë në rrugët e dyshimta e perverse të jetës.

[342] Ashtu si do jenë të përjetshme e të pandryshueshme bekimet e shpërblimi i botës tjetër, ashtu nuk do ketë asnjë mundësi zbutjeje apo pakësimi për ndëshkimin dhe mundimet e përjetshme të asaj bote.

O Muhammed, bir i Ebu Bekrit! Dije që të kam dhënë në ngarkim Egjiptin, fuqinë time më të madhe. Detyra ta kërkon t'u kundërvihesh pasioneve të tua e t'i shërbesh fesë tënde si mburojë, edhe sikur vetëm një orë të mbetesh në këtë botë; e mos e zemëro Zotin për t'u pëlqyer të tjerëve, se është Zoti që i shpërblen të tjerët, ndërkohë që asnjë s'mund t'i japë Zotit gjë. Thuaji lutjet kur kanë kohën e jo më herët, ngaqë të tepron pak kohë e lirë, dhe as më vonë, ngaqë ke qenë tepër i zënë. Kujto që përkushtimi dhe fisnikëria e veprimeve të tua varet nga sinqeriteti dhe përpikmëria e lutjeve të tua.

**Pjesë e së njëjtës letër:**

Nuk mund të jenë të barabartë prijësi për në udhë të mbarë dhe prijësi për në rrënim, as miku i Profetit e armiku i tij. I Dërguari i Zotit më ka thënë: "Nuk më trembin teprimet e atyre që besojnë vërtet ndër njerëzit e mi, as ato të idhujtarëve. Zoti do t'ia falë mbrojtjen besimtarit për shkak të besimit të tij, e idhujtarin do ta përulë për shkak të mosbesimit të tij. Kam frikë vetëm ata që fjalët i kanë të matura e të ditura, kurse zemrat hipokrite. Gjërat që thonë ata, duken të mira, por punët e tyre janë të liga".

## 28. Letër

*Përgjigje Mu'avies; një nga shkrimet e tij më elegante*

Mora letrën tuaj, ku më kujtonit se si Zoti zgjodhi Muhammedin për fenë e Tij dhe si i dha shokë e bashkëluftëtarë për ta mbështetur. Kështu pra, koha na zbulon për ju gjëra të çuditshme, që nuk i kishim më parë; tani së fundi keni nisur të na tregoni dhe për sprovat, nëpër të cilat na futi Zoti, e për bekimet e Tij, që i gëzuam përmes Profetit. Kjo të kujton sjelljen e atij njeriut që mori famë ngaqë barti hurma për në Haxhar[I], apo atë tjetrin, që sfidon stërvitësin e tij në një dyluftim me harqe.

Më thoni se filani e filani janë personat më të shquar në Islam ...! Në këtë mënyrë ju i futeni një diskutimi[343], që s'do t'ju sillte asnjë dobi, si person; po edhe sikur të ishte si thoni ju, kjo s'do ta bënte gjendjen tuaj më të mirë; e po të mos ishte, ju prapë s'do pësonit gjë nga e pavërteta e thënies suaj[344]. Po ç'jeni ju, tek e fundit, që të merreni me çështjen, kush është më i mirë e më i keq, apo kush është qeverisësi dhe kush i qeverisuri? Ç'punë kanë ata, të cilëve iu

[343] Lidhur me përparësinë e muhaxhirëve mbi ensarët.

[344] Sepse ju s'keni të bëni fare me muhaxhirët dhe ensarët, sepse nuk keni qenë asnjëherë i tillë.

kursye jeta e liria, bashkë me bijtë e tyre, me dallimet midis të parëve të muhaxhirëve e me përcaktimin e meritave të tyre, apo me përkufizimin e rangjeve të tyre? Sa keq që fishkëllima e shigjetës që çan ajrin, prodhohet nga diçka që nuk i ngjan fare shigjetës! Sa keq për atë, kundër të cilit do merret vendim e që në pritje të tij merr poza gjykatësi! O njeri, pse nuk shikon cenet e tua e të fshihesh në vete, pse nuk mendon për përmasat e tua prej xhuxhi e të rrish aty ku të vuri fati?! Se ju s'keni të bëni fare me disfatën e të mundurit, as me fitoren e ngadhnjimtarit.

Ju flisni krejt përçart e i largoheni të vërtetës për t'iu futur injorancës. A nuk mendoni pak për këtë? S'kam ndërmend t'ju mësoj gjëra të reja e të paditura, po vetëm do t'ju numëroj bekimet e Zotit për ne[345]. Shumë nga muhaxhirët ranë dëshmorë në luftëra, e secili syresh ka meritë për këtë. Po kur binte theror një nga ne[346], do quhej i parë ndër të gjithë martirët[347] e vet Profeti do t'i bënte nderime të veçanta e do thoshte shtatëdhje-të *tekbire* në xhenazen e tij. A e dini që disa nga ata humbën duart në xhihad e secili prej tyre ka për këtë një titull nderi? Por po t'i ndodhte kjo dikujt prej nesh[348], për të do thuhej 'fluturoi në Parajsë' e do quhej 'njeri me flatra'. Dhe, po të mos e kishte ndaluar Zoti vetëmburrjen, vetë shkruesi i këtyre radhëve do mund të përmendte plot merita të tij, që besimtari i njeh mirë e që ai që i dëgjon një herë të vetme ka ëndje t'i kujtojë përherë. Pra, mos u futni në radhën e atyre, shigjetat e të cilëve s'e arrijnë dot shenjën. Ne[349] jemi marrësit e drejtpërdrejtë të bekimeve të Zotit, ndërkohë që të tjerët marrin nga ne vetëm favore. E me gjithë këtë nder që na erdhi nga epokat, pa u njollosur dot prej tyre, me gjithë parësinë tonë të mirënjohur mbi njerëzit tuaj, që nuk na e dha kush tjetër, po vet Zoti, ne s'iu shmangëm përzierjes me ju, po morëm e dhamë martesa, si të ishit të barabartët tanë, ndonëse ju s'ishit të atillë. Se, si mund të ishit të atillë, përderisa në gjirin tonë është Profeti, e në tuajin armiku i tij më i egër[350]; kur midis nesh është Esadull-

[345] Nga të gjithë muhaxhirët e tjerë.

[346] Nga fisi Hashemit.

[347] Aludohet për Hamzain, xhaxhain e Profetit të Shenjtë dhe të Imam Aliut. Pasi ra në fushën e betejës, Profeti Muhammed e quajti 'Sejjid ush-Shuhade' (kryemartir).

[348] Aludohet për Xha'ferin, vëllain e Imam Aliut dhe kushëririn e Profetit të Shenjtë, i cili i humbi të dyja duart në fushën e betejës. Pas vdekjes së tij Profeti i Shenjtë shpalli se Zoti e kishte bekuar këtë martir me krahë engjëllorë dhe i dha titullin 'Ai që fluturon nëpër Parajsë'.

[349] Anëtarët e Familjes së Profetit.

[350] Ebu Xhehli.

ahu[351], e midis jush është Esad ul-Hulabi[352]; kur ndër ne janë modelet e rinisë së Parajsës[353], e ndër ju janë fëmijët e Skëterrës[354]; kur më e zgjedhura e grave të botës[355] është te ne, kurse te ju është ajo që mblidhte hunj e shtronte ferra[356] për Profetin? Kur ka shumë e më shumë merita në anën tonë, e shumë e më shumë shëmti në anën tuaj?

Islamin tonë e njohin mirë të gjithë, por s'mund të mohohet as madhështia jonë e paraislamit. Ajo që kërkoni ju prej nesh[357] është e mbrojtur, sepse na e ruan vetë Kur'ani. Lexojeni:

**"Sipas Librit të Zotit, lidhjet me njëri-tjetrin nga gjaku kanë përparësi më të madhe."** (Kur'ani, 33:6, 8:75).

---

351 Luani i Zotit, emri që i ishte dhënë Hamzait, xhaxhait të Profetit të Shenjtë, dhe Imam Aliut.

352 Luani i grupeve kundërshtare, Ebu Sufiani.

353 Imam Hasani dhe Imam Huseini.
Tregohet nga Imam Aliu, Umer Ibn Khatabi, Hudheife ibn el-Jemani, Ebu Sa'id el-Khudriu, Ebu Hureire e të tjerë, se Profeti i Shenjtë ka thënë:

> Fatimeja është zonja e parë e Parajsës dhe Hasani e Huseini janë dy yje të rinisë së Parajsës. Po më i lartë se ata është babai i tyre. (*el-Xhami us-sahih*, et-Tirmidhi, Vol. 5, f. 656, 661; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, Vol. 3, f. 3, 62, 64, 82; Vol. 5, f. 391, 392; *es-Sunen*, Ibn Maxheh, Vol. 1, f. 56; *el-Mustedrek*, el-Hakim, Vol. 3, f. 167; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, Vol. 9, f. 183, 184, 201; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, Vol. 13, f. 127, 128; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, Vol. 4, f. 1895; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, Vol. 5, f. 574; *Tarikh Baghdad*, el-Hatib ul-Baghdad, Vol. 1. f. 140; Vol. 6, f. 372; Vol. 10, f. 230; *et-Tarikh ul-Dimeshk*, Ibn Asakir, Vol. 7, f. 365).

354 Pasardhësit e Utbe Ibn Ebi Muitit, gjyshit të Mu'avies nga nëna, që u përcaktuan si të tillë nga vet Profeti i Shenjtë.

355 Fatimeja, bija e vetme e Profetit të Shenjtë.
Tregohet gjithashtu nga Imran ibn el-Husein dhe Ebu Thalebeh el-Khushniu se i Dërguari i Zotit i ka thënë Fatimesë:
"O bija ime e vogël, a nuk je e kënaqur që je Zonja më e Lartë e të gjitha grave të botës?" Ajo i tha: "O baba, po ç'mund të thuhet atëhere për Marinë, të bijën e Imranit?" Ai i tha: "Ajo ishte Zonja më e Lartë e kohës së saj, kurse ti je Zonja më e Lartë e kohës tënde. Dhe, për Atë Zot, unë të kam martuar me një burrë që është *wali* (prijës) në këtë botë dhe në tjetrën. Atë s'e urren njeri, veçse hipokriti" (*Hiljet ul-Ewlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 2, f. 92; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 4, f. 1895; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 4, f. 275).
Këtë thënie të Profetit të Shenjtë e raporton edhe Aisheja:
"O Fatime, a nuk je e kënaqur që je Zonja më e Lartë e grave të botës apo Zonja më e Lartë e grave të këtij ummeti, apo e grave besimtare?" (*es-Sahih*, el-Bukhari, vol. 8, f. 79; *es-Sahih*, Muslim, vol. 7, ff. 142-144; *es-Sunen*, Ibn Maxheh, vol. 1, f. 518; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 6, f. 282; *el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, f. 156).

356 Emër që përdoret në Kur'an për hallën e Mu'avies.

357 Nderi dhe lavdia e fisit Hashemit dhe e Ehl-i Beitit.

I Madhërishmi thotë gjithashtu:

**"S'ka dyshim që më afër Ibrahimit ndër njerëzit janë ata që e pasuan dhe ky Profet** (i Yni)[358]**, si dhe ata që besojnë; dhe s'ka dyshim që Zoti është mbrojtësi i besimtarëve."**

(Kur'ani, 3:68).

Pra, ne kemi parësi për shkak të afërsisë në fis, së pari, si dhe për shkak të bindjes e të besimit tonë. Në Sakife muhaxhirët debatuan me argumentin e afërsisë me të Dërguarin e Zotit dhe me të e korrën fitoren mbi të tjerët[359]. E nëse fitoren e solli afërsia në fis, atëhere e drejta është jona më shumë sesa juaja, ndryshe s'do duhej hedhur poshtë ajo që kërkonin ensarët.

Ju mendoni se unë kam qenë xheloz për të gjithë kalifët dhe se jam revoltuar kundër tyre. Por edhe sikur të ishte kështu, kjo s'përbën për ju ndonjë fyerje, prandaj s'ju kam borxh asnjë shpjegim.

*As fama për fajin, pse ndodhi kjo gjë*
*S'ka lidhje me ty: Ç'punë ke ti me të!?*

Ju talleni e thoni se më zvarritën për punë të betimit[360] sikur të isha gamile që e tërheqin pas unazës së qepur për hunde! Për Atë Zot, në këtë mënyrë ju rrekeni të më shani, po veç më lavdëroni e kështu ju shkon huq mundimi që bëni për të më përulur, sepse poshtëroni veten. Se s'mund të quhet poshtërim viktimizimi i besimtarit për shkak të së padrejtës, ndërkohë që nuk ushqen dyshime në fenë e tij e nuk gjenden boshllëqe në besimin e tij të patundur. Në fakt, ky argument u drejtohet të tjerëve, jo juve; por jua them juve për aq sa mendoj se ju përshtatet[361].

Dhe hidheni pastaj në qëndrimin tim në lidhje me Uthmanin, e në këtë çështje ju takon një përgjigje, vërtet, për shkak të afërsisë që keni në gjak. Por, pa më thoni njëherë: Cili nga ne ishte më armiqësor ndaj Kalifit e bëri më shumë

[358] Muhammedi.

[359] Mbi Ensarët.

[360] Për betimin e besnikërisë, që i bëhej kalifit kur zgjidhej. Aludohet për ngjarjet që pasuan refuzimin e Imam Aliut për të njohur Ebu Bekrin si kalif, pas puçit të bërë në Sakife. Siç dihet, atë e shëtitën nëpër rrugë me një litar lidhur për qafe dhe më pas organizuan kundër tij lloj-lloj mizorish dhe komplotesh.

[361] Sepse edhe Mu'avia, ashtu si të tjerët, mohonte pikërisht të drejtën e tij për të trashëguar Profetin e Shenjtë, të drejtë që Imam Aliut ia kishte njohur vet Zoti e i Dërguari i Tij e për të cilën atij i shkaktuan shumë mundime dhe vuajtje.

që ai të vritej? Kush i ofroi ndih-më, e pastaj u detyrua të tërhiqej, sepse vet ai ia prapsi dorën e ndihmës[362]? Dhe kë thirri në vend të tij[363] që ta ndihmonte, por që, në vend që ta ndihmonte, ia ktheu shpinën e ia ndolli vdekjen më pranë, duke pritur që fati ta vinte poshtë[364]? Jo, jo, për Atë Zot!

**"Zoti i njeh ngatërrestarët midis jush dhe ata që i ftojnë vëllezërit e tyre të hidhen në anën e tyre e që vetë përfshihen fare pak në luftë."**

(Kur'ani, 33:18).

Nuk kam ndërmend t'i tërheq qortimet që u kam bërë disa prej reformave të tij; sepse, nëse këshilla e kërkesa ime e mirë për t'iu përmbajtur rrugës së drejtë ishte mëkat, ndodh shumë shpesh që ai që fajësohet të dalë i pamëkatë e ta shkarkojë ba-rrën e tij mbi shpinën e këshilluesit[II] të tij:

**"Unë nuk dua t'ju kundërvihem në çfarë jua kam ndaluar vetë; dua vetëm të përmirësoj atë që mundem; dhe udhëzimi im është vetëm te Zoti. Vetëm te Ai mbështetem e vetëm Atij i drejtohem."**

(Kur'ani, 11:88).

Më shkruani se vetëm shpatën keni për mua e për pasuesit e mi. O Mu'avie ...! Kjo e bën të qeshë edhe një njeri tepër të zymtë e të trishtuar. Keni parë ndonjëherë pasardhës të Abdul Muttalibit, që t'i vidhen betejës dhe t'i frikësohen shpatës?

Prisni!

*Së shpejti do niset vetë Hamali[III] ta kërkojë*
*e dërrmojë me shpat' e zjarr atë që e sfidoi.*

Prisni, sepse ai që ju e kërkoni do t'ju kërkojë vet së shpejti, dhe ai që mendoni se është tepër larg, do t'ju jetë pranë. S'do vonojë shumë e unë do nxitoj për tek ju me një forcë muhaxhirësh e ensarësh dhe me të tjerë që i ndjekin në virtyt. Numri i tyre do të jetë tepër i madh, aq sa çdo gjë do mbulohet nën pluhurin e këmbëve të tyre. Do mbajnë veshur qefinët e tyre të vdekjes dhe s'do duan gjë tjetër më shumë, sesa të takohen me Zotin. E ndër ta do të jenë

[362] Fjala është për qëndrimin që kishte mbajtur Imam Aliu gjatë ngjarjeve që përfunduan me vrasjen e Kalifit të Dytë.

[363] Imam Aliut.

[364] Fjala është për rolin që luajti Mu'avia në ngjarjen e vrasjes së Kalifit të Dytë.

edhe bijtë e atyre që luftuan në Bedër. Në duar do t'u vringëllojnë të njëjtat shpata Hashemite, tehet e të cilave i njihni tashmë nga plagët që i kanë bërë vëllait tuaj, dajos tuaj, gjyshit tuaj dhe farefisit tuaj. Ato nuk janë as tani

**"...shumë larg të padrejtëve."**

(Kur'ani, 11:83).

---

[1]Ky shkrim i Imam Aliut i përgjigjet letrës që Mu'avia i dërgoi në Kufa me anë të Ebu Imran Bahelit dhe përmban shpjegime ndaj disa çështjeve që ngriheshin në një letër të tij të mëparshme, të dërguar me anë të Ebu Muslim Khulanit.

Në letrën e Ebu Imranit, Mu'avia përshkruante ngjarjet e dërgimit të Profetit dhe ngjitjen e tij në pozicionin e lajmëtarit, duke shkruar në një mënyrë të atillë, sikur kjo të ishte një çështje e panjohur ose e keqkuptuar nga Imam Aliu dhe sikur ky të ndiente nevojën që dikush tjetër ta informonte e t'i tregonte për të. Kjo është njësoj sikur një i huaj të të vizatojë planin e shtëpisë tënde për të udhëzuar njerëzit e familjes tënde, me pretendimin se mund të të tregojë ca gjëra që për ty janë të stërnjohura. Ja pse Imam Aliu e krahason Mu'avien me njeriun që çon hurma në Haxhar, qytet ky tepër i njohur për prodhimin e hurmave.

Thënia lidhur me Haxharin u referohet atyre që përpiqen t'u tregojnë të tjerëve gjëra që ata i njohin shumë më mirë. Historia që ndodhet në bazë të saj është kjo: Një burrë nga Haxhari, i cili është një qytet pranë Bahreinit, kishte shkuar në Basra për punë tregtie. Pasi kishte përfunduar shitjen e mallrave që kishte sjellur me vete, filloi të studionte tregun për të blerë të tjera, por nuk gjeti gjë më të lirë sesa hurmat, prandaj vendosi të blinte hurma. Po kur e solli ngarkesën e tyre në Haxhar, bollëku dhe lirësia e hurmave të atyshme nuk i la mundësi tjetër, veçse t'i ruante të tijat në magazinë, për t'i shitur në një moment më të përshtatshëm, kur çmimi të ngrihej ca. Por çmimi vazhdonte të ulej nga dita në ditë, kurse hurmat e tij u kalbën e prej tyre s'mbeti gjë tjetër, veç bërthamave.

Pas tregimit se si Profeti erdhi tek Profetësia, Mu'avia rreshtonte nderet dhe meritat e të tre kalifëve të parë sipas pikëpamjes së tij. Lidhur me këtë ai shkruante:

> Më i shquari midis bashkëluftëtarëve dhe me rangun më të lartë në sytë e të gjithë muslimanëve ishte Kalifi i Parë, që i mblodhi të gjithë besimtarët nën një flamur, zhduku përçarjen midis tyre dhe luftoi ata që kishin harruar Islamin. Pas tij ishte Kalifi i Dytë, që korri fitore, themeloi qytete dhe përgjunji të pafetë. Pastaj vinte Kalifi i Tretë, që ishte viktimë e dhunës dhe e padrejtësisë. Ai përhapi në çdo vend fenë e fjalën e Zotit. (*Siffin*, el-Minkari, ff. 86-87; *el-Ikd ul-ferid*, Ibn Abd Rabbih, vol. 4, ff. 334-335; *Sherh Nehxhul Belaga*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 15, f. 186).

Qëllimi i Mu'avies me këtë lojë notash shurdhe ishte të lëndonte sedrën e Imam Aliut dhe ta detyronte të humbiste kontrollin mbi veten, që pastaj të lëshonte nga goja ose pena fjalë të atilla, që do mund t'i fyenin kalifët, në mënyrë që më pas të mund të

nxiste kundër tij me anën e tyre irakenët dhe sirianët. Ai kishte kohë që ushqente mendjet e këtyre njerëzve me shpifjen, sikur ishte Imam Aliu ai që e kishte nxitur popullin kundër Uthmanit, që kishte vrarë Talhain e Zubeirin, që kishte nxjerrë Aishen nga shtëpia e saj, dhe që kishte derdhur gjakun e mijëra e mijëra muslimanëve.

Duke mos qenë të njohur me faktet autentike, njerëzve u ishte mbushur mendja për vërtetësinë e këtyre deklaratave të pabazuara; megjithatë, që ta fuqizonte edhe më shumë frontin e kundërshtimit, Mu'avia nuk i reshti kurrë makinacionet që vet besimtarët të bindeshin se Imam Aliu nuk i njihte arritjet e tre kalifëve para tij e se kishte armiqësi e keqdashje ndaj tyre. Ai planifikonte ta arrinte këtë gjë duke e bërë publike përgjigjen e Imam Aliut, për të kthyer në anën e tij popullin e Irakut, një pjesë e mirë e të cilit ishte tepër e ndjeshme ndaj vanitetit, luksit e pompozitetit të kalifëve të mëparshëm. Por Imam Aliu e kuptoi qëllimin e tij dhe ia lidhi gjuhën me një përgjigje të tillë, që ai s'guxoi t'ia tregonte njeriu. Në të Imam Aliu qartësonte pozicionin e ulët të Mu'avies, duke iu referuar armiqësisë së tij kundrejt Islamit dhe pranimit të Islamit nën detyrimin e dhunës. Në këtë përgjigje, ai e këshillonte që të qëndronte brenda kufizimeve të tij, duke i kujtuar se nuk i takonte atij të fiksonte shkallë meritash e rangjesh midis muhaxhirëve. Sido që të ishte puna, ata mbeteshin të gjithë shumë më të lartë se ai, përderisa kishin përparësinë e të qenit pjesëmarrës në Hixhret[365], ndërkohë që vet Mu'avia nuk kishte as lidhjen më të largët me ta, sepse, në fakt, kishte qenë një nga ata, të cilëve u ishte kursyer jeta ditën që ra Meka. Sipas Imam Aliut, kjo e bënte pozicionin e Mu'avies në lidhje me këtë çështje të ngjashëm me atë të një shigjete të thyer, që është futur midis shigjetave të vërteta, të gatshme për t'u përdorur; shprehje kjo, që përdoret për njerëz që mburren me meritat e personave, me të cilët s'i lidh gjë. Për sa i përket pohimit të tij se 'filani e filani është më i madh në merita', Imam Aliu nënvizon se ky ishte një opinion personal i Mu'avies, që nuk kishte as lidhjen më të vogël me të vërtetën, nëpërmjet shprehjes 'për mendimin tuaj', e cila përdoret në referim ndaj një pohimi fals ose jo realist.

Pasi hedh poshtë këtë pretendim lidhur me meritat, Imam Aliu u referohet cilësive dhe meritave të fisit Hashemit, që tregojnë qartë shkallën e lartë të arritjeve të pjesëtarëve të tij. Është e vërtetë që njerëzit që morën pjesë në xhihad përkrah Profetit dhe që ranë dëshmorë, arritën pozicione tepër të larta, por meritën që i ra në pjesë Hamzait, për shkak të veprës së tij të lartë, nuk e ka arritur njeri tjetër. Profeti e quajti me emrin 'Më i Madhi i Martirëve' dhe tha për të katërmbëdhjetë lutje funerale, gjatë të cilave numri i *tekbireve* arriti në shtatëdhjetë. Po kështu, shumë luftëtarë humbën duart në beteja të ndryshme. Për shembull, në betejën e Bedrit mbeti pa duar Habib bin Jasafi dhe Mu'adh bin Xhebeli, në betejën e Uhudit Amr bin Xhemuh Seleme dhe Ubejdullah bin Abku; por kur u prenë duart e Xha'fer bin Ebu Talibit në betejën e Moutas, Profeti e bëri të famshëm, duke e quajtur 'Fluturuesi për në Parajsë' dhe 'i pajisuri

[365] Migrimi nga Meka për në Medinë.

me dy flatra'[366]. Pasi tregon arritjet e veçanta të fisit Hashemit, Imam Aliu u referohet edhe arritjeve të tij vetjake, me të cilat janë mbushur plot historitë e traditat dhe të cilat s'njollosen dot me dyshime e mosbesim. Kështu për shembull, muhadithë të shquar si Ahmed ibn Hanbeli (780-855 A.D.), Ahmed ibn Ali en-Nesa'iu (830-915 A.D.) e të tjerë shprehen kështu lidhur me këtë çështje:

> Në fakt, numri i haditheve që tregohen nga burime të besueshme për meritat e Ali bin Ebu Talibit, është më i madh se për çdo sahab tjetër të Profetit. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, f. 107; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 3, f. 1115; *Tabakat ul-hanabilah*, vol. 1, f. 319; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, vol. 3, f. 399; *Tahdhib ul-tahdhib*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 7, f. 339; *Fet'h ul-bari*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 7, f. 57).

Tipar i veçantë ndër të gjitha tiparet e shquara të Ehl-i Beitit, është ai që Imam Aliu e ka përshkruar me këto fjalë: "Ne jemi marrësit e drejtpërdrejtë të bekimeve të Zotit, kurse të tjerët i marrin favoret prej nesh". Ky është ai dallim thelbësor e suprem, të cilin nuk mund ta arrijë as personaliteti më i lartë e ndaj të cilit çdo gjë tjetër duket e vogël dhe e mjerë. Duke njohur madhështinë e magjinë e kësaj shprehjeje, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Imam Aliu synon të thotë se ata[367] nuk janë nën detyrimin e ndonjë personi, sepse Zoti ua ka dhënë drejtpërdrejt bekimet e Tij, e sepse nuk ka ndërmjetës midis tyre dhe Zotit; ndërsa gjithë njerëzit e tjerë janë nën detyrimin dhe mbrojtjen e tyre, gjë që i bën ata ndërmjetës midis Zotit dhe njerëzve të tjerë. Ky është një pozicion vërtet i lartë. Kuptimi i tij i dukshëm jepet nga kjo fjali, kurse kuptimi i thelbit të tij është që anëtarët e Ehl-i Beitit janë shërbëtorët e Zotit, kurse të tjerët janë vartësit e drejtpërdrejtë të tyre. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 15, f. 194).

Pra, meqenëse këta njerëz janë pranuesit e parë të mirësisë së Zotit dhe burimi i mirësive për pjesën tjetër të njerëzve, asnjë nga këta të fundit nuk mund të merret e të vihet krah tyre. Askush nuk mund të quhet i barabarti i tyre, vetëm pse pati kontakte shoqërore me ta, le më ata që ishin në opozitë të drejtpërdrejtë me arritjet e tiparet e tyre e që e kishin praktikë të zakonshme kundërshtimin e të vërtetës e të së drejtës.

Imam Aliu ia përplas në sy Mu'avies të dyja këto realitete dhe i thotë:

> Profeti ishte prej nesh, kurse babai juaj, Ebu Sufiani, ishte kundërshtari më i madh i tij. Hamzai ishte prej nesh dhe Profeti i dha titullin 'Luani i Zotit', kurse gjyshi juaj nga nëna, Utbe bin Rebije, ndihej krenar pse ishte 'Luani i të betuarve' kundër Profetit.

Në betejën e Bedrit u ndeshën ballë për ballë Hamzai dhe Utbe bin Rebije. Hamzai

---

[366] *Et-tajar*, në Arabisht

[367] Ehl-i Beiti; Ehl-i Beitin.

tha: "Unë jam Hamzai, biri i Abdul Muttalibit; unë jam Luani i Zotit dhe Luani i Profetit të Tij". Kurse Utbe tha: "Unë jam Luani i të Betuarve". Në një version tjetër është regjistruar fjala 'Esadul Ahlaf' në kuptimin 'kryetar i palëve të lidhura në aleancë'. Në këtë rast të dytë, kjo shprehje do t'i referohej epokës kur fisi i Abd Munafit filloi të luante një rol të shquar midis fiseve arabe dhe pretendoi t'i merrte fisit të Abd-i Darit ofiqet që lidheshin me Qa'ben, duke ia hequr këtë privilegj. Për t'ia arritur këtij qëllimi, fisi Abd Munafi u lidh me fiset Esad bin Abdil Uza, Tajim, Zuhre dhe Harith, duke bërë me ta një marrëveshje. Kryetarët e secilit fis i zhytën duart në ujë trëndafili, për të treguar lartësinë e frymës së kësaj marrëveshjeje, dhe u betuan se do ta ndihmonin njëri-tjetrin. Për këtë arsye, këto fise u quajtën 'Fiset e betuara për një marrëveshje të lartë'. Nga ana tjetër fiset e Abd-i Darit, Makhzumit, Sahmit dhe Adit u betuan, edhe ato, që t'i rezistonin fisit të Abd Munafit e aleatëve të tyre. Këto fise u quajtën thjesht 'Aleatët' dhe Utbe u vetëquajt 'Kryetar i palëve aleate'. Disa komentues i kanë marrë fjalët 'Esadul Ahlaf' sikur kanë parasysh Ebu Sufianin, sepse ai bëri që disa fise të lidhnin besë kundër Profetit në Betejën e Hendekut, kurse disa komentatorë nënkuptojnë me to Esad bin Abdil-Uzen. Por ky interpretim i fundit nuk qëndron, sepse në këtë rast adresimi i bëhet Mu'avies dhe një interpretim i tillë nuk do ta përligjte dot qëllimin e tij për të goditur Imam Aliun, meqenëse fisi i Abd Munafit ishte vetëm njëra nga palët e kësaj aleance.

Pastaj Imam Aliu thotë se midis tyre janë prijësit e rinisë së Parajsës, duke iu referuar shprehjes së Profetit se 'Hasani dhe Huseini janë prijësit e rinisë së Xhennetit', ndërsa fëmijët e anës tjetër janë të Skëterrës, duke iu referuar bijve të Utbe Ibn Ebi Muitit, për të cilin Profeti ka thënë: "Për ju dhe bijtë tuaj është Skëterra". Pastaj Imam Aliu kujton që midis tyre është Fatime Zehraja - 'më e para e të gjitha grave të botës', kurse në anën tjetër është 'Mbartësja e Druve', që i referohet Ummi Xhemilesë, bijës së Harbit, gruas së Ebu Lehebit. Kjo grua e kishte zakon të shtronte driza në rrugën nga do kalonte Profeti. Së bashku me Ebu Lehebin, ajo është përmendur në Kur'an me këto fjalë:

> **"Iu thafshin të dy duart Ebu Lehebit e vet ai mbaroftë me gjithëçka. S'do t'i vlejë dot pasuria, as çfarë fitoi. Së shpejti do të digjet në zjarrin flakërues; ndërsa e shoq-ja, që mbartte dru e ferra, do ketë për qafe një kapistër nga fije palme."**

(Kur'ani, 111:1-5).

[II]Kjo do të thotë që personi që shkon tepër larg në këshillimin e të tjerëve, gjykohet se duhet të ketë pasur qëllime të tija personale, përderisa ka ngulmuar në këtë mënyrë, ndonëse këshilla e tij mund të ketë patur qëllim të sinqertë dhe në të mund të mos ketë patur qëllime të mbrapshta. Kjo thënie përdoret si proverb pikërisht në rrethana të tilla, po thënia e plotë është si më poshtë:

*Ai që jep këshillë, shumë herë prej saj ka vuar,*
*e dhe këshill'n e tij shumë herë ia kan' dyshuar.*

[III]Ky varg është i Hamal bin Bedrit. Kupleti i plotë është:

*Prit dhe pak, sa të dalë në mejdan Hamali, prit,*
*e shihja vdekjes kosën, tek shndrit ndërsa kosit!*

Historia që ndodhet në bazë të tij është e tillë: Malik bin Zuheiri e kërcënoi Hamalin me luftë, dhe ky iu përgjigj me këtë kuplet. Pastaj e sulmoi Malikun dhe e vrau. Kur vëllai i Malikut e pa këtë gjë, vrau për hakmarrje Hamalin e vëllain e tij, Hudheifen. Kjo ngjarje pasqyrohet në kupletin tjetër, që vijon:

*Hamalin e Bedrit e vrava, dhe zemrën time ngushëllova,*
*e preu shpata ime Hudheifen, e prej saj krejt u qetësova.*

## 29. Letër

### *Popullit të Basras*

Mosmarrëveshjet, grindjet dhe armiqësia që ekzistojnë në gjirin tuaj s'janë më të fshehta për asnjeri. Unë i fala keqbërësit midis jush dhe s'e lashë shpatën time të binte mbi ata që ia mbathën. Dhe i pranova të gjithë njerëzit tuaj, që më erdhën. Po qe se ju shtyjnë ta prishni marrëveshjen që keni me mua dhe ide rrënimtare e absurde ju nxitin të hidheni kundër meje, atëhere mbani vesh: Unë i kam të gatshëm kuajt dhe i mbaj të shaluara devetë e barr-ës. Në qoftë se më detyroni të marshoj kundër jush, do t'ju bie në një mënyrë të atillë, saqë vetë beteja e Bedrit të duket lojë fëmijësh para saj. E prapë, s'do ta harroj pozitën e lartë të njerëzve tuaj të bindur dhe të drejtën e shtetasve të sinqertë, e nuk do t'i ngatërroj të pafajshmit me fajtorët dhe besëmbaj-tësit me besëthyerësit.

## 30. Letër

### *Mu'avies*

Kijeni frikë Zotin nga barrët që keni marrë mbi vete dhe gjeni në to[368] të drejtën që ju takon vërtet e përqendrohuni në kuptimin e asaj, për të

[368] Sepse jo të gjitha ato janë të drejta të sundimtarit. Në radhë të parë, ato janë të drejta të Zotit, që Ai i vë në duart e sundimtarit e që duhen përmbushur përmes tij.

cilën s'do mund të përligjeni dot duke thënë se nuk e dinit. Sepse shtigjet e bindjes dëftohen nga shenja të dukshme, udhë të ndriçuara dhe të drejta e qëllime të përcaktuara qartë. Të lartët ecin drejt tyre e të ulëtit u largohen. Ai që u kthen shpinën, shmanget nga e drejta e ecën me tahmin, si i shastisur, e Zoti ia heq mirësinë e Tij dhe e godit me ndëshkimin e Tij. Prandaj, ruhuni nga vetja. Zoti jua ka rrëfyer tashmë rrugën që duhet ndjekur dhe pikën ku duhen ngjitur arritjet personale. Kurse ju nxitoni drejt cakut të humbjes dhe pozicionit të armikut të fesë. Egoja ju shtyn drejt së keqes, ju fut në udhë të gabuar, ju çon në shkatërrim dhe ju ka ngritur barrikadë mbi rrugën drejt së vërtetës.

## 31. Amanet

***Rrugës së kthimit nga Siffini, Imam Aliu fushoi në Hazirin, ku shkruajti këto porosi për Imam Hasanin[I]***

Nga babai, që do të vdesë së shpejti, që i njeh kotësitë e jetës, prandaj dhe s'e përfill, që u qëndroi prapësive e mizorive të saj, që i kupton të ligat e botës, që sot jeton në një banesë me të vdekshëm e që nesër do duhet t'i lerë pas - për të birin, që pasionohet për gjëra që nuk arrihen lehtë[369], që ecën rrugës që përshkoi kushdo që vdiq, që është viktimë e lëngatave, që pengohet në hallet e jetës, që është nishan i vuajtjeve e në kthetrat e kësaj bote dhe në dilemë për iluzionet, mashtrimin, dyfaqësinë e tradhtinë e saj, që është peng i ambicjeve të tij dhe i burgosur i mortjes, i kredhur në dete hidhërimi, fqinj me bashkëvuajtës, pré e mjerimit, rob i nepsit dhe pasardhës i një të ndjeri:

Kështu pra, duhet të dish se ajo që kam nxënë nga kjo botë, që sot më kthen krahët, nga sulmi i shfrenuar i kohës dhe nga afrimi i botës tjetër, janë mjaft për të më ndaluar që të mendoj përtej vetes e ta kem mendjen tek njeri tjetër. Intelekti më shpëtoi e më ruajti nga ambicjet vetëm kur pashë hallet e mia e i lashë mënjanë telashet e të tjerëve. Pas kësaj, m'i qartësoi punët e mia dhe më futi në gjëra serioze, ku dredhirat mund t'i bëhen vetëm vetes e ku e vërteta nxihet me të pavërtetë. E pra, ti je për mua pjesë e vetes sime, dhe kur të shoh, ndiej sikur shoh veten time, aq sa po të të ndodhë gjë, do jetë sikur të më ketë ndodhur mua, dhe po të të vijë vdekja, do të jetë sikur të më ketë

[369] Dëshirat rinore për ta çuar këtë botë në rrugë më të sigurta dhe në mënyra më të mira të të jetuarit, dëshira që nuk është e lehtë të realizohen në kuadrin e saj.

ardhur mua. Prandaj punët e tua më janë po aq të rëndësishme sa të miat, prandaj, pra, po të shkruaj këtë buqetë këshillash, ku të mundesh të kërkosh e marrësh ndihmë sa herë që të duhet, pavarësisht nëse jam në këtë jetë apo jam larguar prej saj.

O biri im, të këshilloj të kesh frikë nga Zoti, t'u përmbahesh udhëzimeve të Tij, ta mbushësh zemrën me kujtimin e Tij dhe të kapesh pas shpresës prej Tij. Asnjë lidhje nuk është më e besueshme se ajo midis teje dhe Zotit, nëse vendos të mbërthehesh pas saj e të mos shqitesh më soje. Gjallëroje zemrën përmes predikimit, ndryje duke hequr dorë nga ambicjet, brumose me energji e besim të patundur, ndriçoje me mençuri, bëje të përunjur me kujtimin e vdekjes, jepi besim në jetën e përjetshme, hapi sytë ndaj fatkeqësive të kësaj bote, mbaje nën ankthin e pushtetit të kohës dhe nën barrën mizore të ditëve e netëve, kujtoi ç'i ra mbi kokë kujt jetoi përpara teje, ballafaqoje me përvojat e njerëzve të brezave që ikën, bridhe në qytetet e tyre të rrënuara e në mbetjet e tyre dhe pyet, pastaj, ç'bënë e ç'gjëra lanë prapa dhe ku kanë shkuar e ku janë vendosur. Dhe do mësosh se u larguan nga miqtë e tani qëndrojnë mbyllur në vetmi. Edhe ti do bëhesh së shpejti një ndër ta, prandaj puno për vendin ku do rrish në të ardhmen, dhe mos e shit për këtë botë jetën tënde të pavdekshme.

Hiq dorë nga diskutimi për atë që s'di dhe nga të folurit për atë që s'ka të bëjë me ty; qëndroi larg vragës, që bën të dyshosh se çon në udhë pa krye, sepse ndalimi i lëvizjes kur druhesh mos futesh në qorrsokak, është më i mirë se vazhdimi i saj kuturú. Kërko nga të tjerët të bëjnë mirë, se kështu do jesh vetë bërës i së mirës. Përmbai të tjerët nga e keqja me veprimin dhe të folurin tënd dhe shmangu sa më shumë prej nxitësve të saj. Lufto në rrugën e Zotit si është e hijshme të luftosh, e mos u spraps nga punët e Tij pse të fyejnë ata që shajnë. Rreziko vetëm për hir të së drejtës, sa herë të jetë nevoja. Futu në brendësi të ligjit të fesë. Mësoje veten me durimin e vështirësive, sepse tipari më i mirë i karakterit është durimi në çështjet e së drejtës. Besoja veten Zotit në të gjitha ç'bën, se kështu i besohesh një strehe të sigurtë e një mbrojtësi të fuqishëm. Kërko vetëm nga Zoti, se Ai ka pushtet për dhënien dhe mosdhënien. Lypi të mirën sa më shumë të mundesh. Kuptoje këshillën time e mos ik prej saj, se thënia më e mirë është ajo që sjell të mirë. Dije që s'ka gjë të mirë tek dija që nuk sjell dobi; e nëse s'del dobi nga një dije, mësimi i saj s'është më i përligjur.

Biri im! Tani që mbërrita këtë moshë e vura re si më rritet dobësia, nxitova tek amaneti im për ty, duke rënduar në ca çështje delikate, që të mos

më marrë vdekja përpara se të të them ç'kam në zemër, apo nga frika se mos më cenohet edhe mendja si më është cenuar trupi, apo edhe nga droja që kam, se mos të mundin pasionet e tundimet e kësaj bote e të bëjnë kokëfortë, si mushka. Sepse zemra e një rioshi është si toka e pambjellë ndonjëherë e mund të pranojë çdo farë që i hidhet. Pra, duhet ngutur të të formoj si duhet, përpara se zemra të të forcohet e mendja të të mpikset, që të mund të bëhesh gati për të pranuar me intelektin tënd përfundimet e përvojës së të tjerëve, duke shmangur përjetimin e tyre. Se kështu, do mund të kursesh mundimin e të kërkuarit e vështirësitë e të eksperimentuarit. Përmes tij do njohësh atë që ne provuam e do kesh të qarta gjëra që mund të na kenë shpëtuar edhe neve.

Oh, fëmija im! Ndonëse s'jetova sa ata që ikën para meje nga kjo botë, e kam munduar shumë mendjen për jetët e punët e tyre kur endesha trojeve të rrënuara, të mbetura pas tyre. Dhe, ndërsa njihja fatet e tyre, ndjehesha si të kisha jetuar me të gjithë, që nga i pari tek i fundit, e sikur isha njësoj me ta; ishte koha kur fitova aftësinë për të shquar të ligën nga mirësia dhe të dëmshmen nga dobia.

Kështu që zgjodha më të vlefshmet e këtyre gjërave, duke qëmtuar për ty përvojat e mira e duke sprapsur nga ti përvojat e këqija. I ndieja problemet e tua siç duhet t'i ndiejë çdo at i dhembshur, që përpiqet për ushtrimin e të birit; prandaj dhe m'u duk e udhës ta bëja këtë gjë kur të arrije një moshë më të rritur, zemër të pastër e qëllime të ndershme, e kur të hidhje hapat e para në mejdanin e kësaj bote. Këtë mendoja si kohën më të mirë për të të futur në botën e Librit të Zotit të Madhërishëm e të Gjithëpushtetshëm e në shpjegimin e interpretimin e tij, të ligjeve të Islamit e porosive të tij, dhe të çështjeve të ligjshme e çështjeve të paligjshme të tij. Kjo më dukej se ishte ajo që kishe ti nevojë. Pastaj më zuri frika se mos e humbje mendjen, siç e humbën shumë të tjerë për shkak të pasioneve dhe opinioneve të ndryshme. Prandaj dhe s'mendova gjatë për trishtimin që mund të të sillte droja ime, sepse ishte më mirë që ta bëja pozitën tënde të fortë e jo ta lija në një gjendje të pasigurtë, që mund të të flakte në rrënim. Kështu, ta shkrova këtë amanet me shpresën se Zoti do të të ndihmojë për shkak të ndershmërisë tënde, dhe do të të udhëzojë për shkak të vendosmërisë tënde.

Dije o fëmija im: Ajo që dua më shumë të zbatosh nga këto porosi është t'i trem-besh Zotit, ta kufizosh veten te gjërat që Ai t'i ka bërë të detyruara dhe të ecësh nën shembullin e etërve e të parëve të tu si dhe të njerëzve të virtytshëm të familjes tënde; sepse ata s'u zhgënjyen ngaqë

panë për vete atë që do të shohësh edhe ti, e ngaqë bënë për fatet e tyre atë që do të bësh edhe ti. Urtësia i mësoi t'u shtrohen detyrimeve që i pranuan me dëshirë e t'u largohen gjërave që nuk u këshillohen. Po qe se zemra nuk t'i pranon dot këto pa marrë dije si ata[370], drejtoje vëmendjen në kuptimin dhe mësimin e gjërave, e jo në ngritjen e dyshimeve apo në lojëra fjalësh.

Dhe kur të provosh t'i futesh kësaj pune, më parë kërkoi Zotit ndihmë, që të të japë aftësi e të të mbajë larg gjërave që ngjallin dyshim dhe futin në qorrsokak. Shikoi çfarë të kam shpjeguar këtu, si të jesh siguruar që zemrën e ke të pastër e të përvuajtur e që mendimet të janë pjekur e përqendruar vetëm në të; e nëse s'ia ke dalë të fitosh sigurinë që dëshiron të kesh në vrojtim e gjykim, dije se nuk do bësh më këmbë përpara, si ajo deveja qorre, e nuk do shohësh më dritë, ndërkohë që besimtarit s'i lejohet t'u futet me tahmín udhëve të errëta, as të bjerë në pështjellim. Prandaj është më mirë që këtë gjë ta shmangësh.

Vlerësoma këshillën, fëmia im, dhe dëgjomë: Ai Që është mjeshtri i vdekjes, është dhe mjeshtri i jetës, Ai Që mund të krijojë, mund dhe të rrënojë, Ai Që shkatërron, edhe përtërin, dhe Ai Që sjell lëngatë, mund dhe ta kurojë. Kjo botë vazhdon punën që i ka caktuar Zoti, duke joshur me kënaqësitë e saj, duke futur në sprovat e saj, duke matur meritat për shpërblim e shpagim në Ditën e Gjykimit dhe duke bërë gjithfarë gjërash të tjera, që Ai dëshiron dhe që ne nuk i dimë. Nëse nuk e kupton këtë këshillë, fajin e ka padituria, sepse ti u linde i paditur kur u linde, dhe dijet i merr veç më vonë. Ka shumë çështje, për të cilat je i paditur e në të cilat vështrimi yt endet pa marrë vesh gjë, ngaqë s'di ku t'i qëndrosh sytë e tu. Por vjen një çast dhe shikon e kupton. Prandaj mbërthehu fort pas Atij, Që të krijoi, të ushqeu e të dha aftësi e mend. Adhurimi yt duhet të jetë për Atë, etja jote duhet të jetë për Atë dhe frikën t'ia kesh vetëm Atij.

Dije, o fëmija im: Askush nuk mori lajme nga Zoti si Profeti i Shenjtë, i cili duhet parë si lajmëtar e prijës i çlirimit. Sigurisht, sado që të përpiqesh, ti s'mund ta fitosh aftësinë time për të parë thelbin e gjërave që lidhen me të mirën tënde.

Dije, biri im: Po të kishte patur Zoti partner, do kishin ardhur tek ti edhe lajmëtarë të tij e ti do kishe parë shenjat e autoritetit e të pushtetit të tij e do t'ia njihje veprat e cilësitë. Por Zoti është veç Një, siç e përshkruan Ai

[370] Përmes pësimit, jo përmes mësimit.

Vetë Veten. Askush s'mund të pretendojë gjë në Autoritetin e Tij. Ai vjen nga përjetësia dhe mbetet në përjetësi. Ai është përpara të gjitha gjërave, pa patur ndonjë fillim. Ai do të mbetet pas të gjitha gjërave, pa patur ndonjë mbarim. Ai është tepër i madh, që të rroket nga zemra e syri.

Kur t'i kesh pranuar këto, bëj siç duhet të bëjë ai që e ka tashmë vetëdijën për po-zitën e tij të ulët, për mungesat e tij në autoritet, për paaftësinë e tij që sa vjen e rritet, dhe për nevojën e tij të madhe për Zotin; vepro duke iu përmbajtur bindjes ndaj Tij, frikës nga ndëshkimi i Tij dhe drojes nga zemërimi i Tij. Ai s'të urdhëron, veçse drejt virtytit, dhe nuk të përmban, veçse nga e liga.

O fëmija im! Unë të kam njoftuar tashmë për botën, për natyrën e saj tekanjoze dhe për shkrehjen e saj e kalimin e saj nëpër faza të ndryshme; të kam njoftuar dhe për botën tjetër e për gjërat që u jepen njerëzve të saj. Të kam treguar për të rrëfenja të urta, në mënyrë që të nxirrje mësim prej tyre e të veproje në pajtim me të. Përvoja e njerëzve që e kanë njohur këtë botë është si e udhëtarëve, të cilët, të vuajtur nga vendet e goditura prej thatësirës, janë nisur drejt një vendi të gjelbër, plot fusha me prodhim të bollshëm. E dinë që do t'u duhet të durojnë mundimet e rrugës, ndarjen nga të afërmit që s'i ndjekin dot, të papriturat e udhëtimit dhe ushqimin e pashëndetshëm, deri sa të arrijnë vendin ku ka bollëk e ku do të ngrenë ngulimin e tyre të ri. Ky vend i bën të mos ndiejnë dhembje nga gjithë ç'vuajtën e të mos i shohin si mundim i shkuar dëm. Asgjë nuk duan më shumë, se atë që i shpie më pranë qëllimit të tyre e që i çon më afër atdheut të tyre të ri. Në krahasim me të, përvoja e të mashtruarve nga kjo botë është si e njerëzve që ndodheshin në një vend të gjelbëruar, por u velën prej tij e u nisën në kërkim të një vendi të thatë, ku shiu s'njihet fare. Vështirë të ketë për ta gjë më pa kuptim e të urryer, sesa lënia e vendit ku ishin për të mbërritur në një tjetër, ku shohin papritur se nuk i pret gjë e mirë, po vetëm mundime e tortura.

O bir, bëje veten masë të marrëdhënies me të tjerët. Duaj për të tjerët atë që do për vete dhe urré për të tjerët atë që urren për vete. Mos u trego i padrejtë me të tjerët, përderisa s'të pëlqen të të bëjnë padrejtësi. Bëju mirë të tjerëve, meqë pëlqen të të bëjnë mirë. Quaj të keqe për vete atë që gjykon të keqe tek të tjerët. Pranoju të tjerëve trajtimin që do doje të të pranonin. Mos fol për gjëra që nuk i di, edhe në ditsh për to sado pak. Mos u thuaj të tjerëve atë që s'të pëlqen të ta thonë.

Mëso që adhurimi i vetvetes varfëron veprimin e mpin intelektin. Prandaj shto përpjekjen për një jetë harmonioze[371] e të denjë, dhe mos e ngushto dorën për të bërë pasuri për të tjerët pas teje. Dhe kur sheh se je në udhë të drejtë e arrin çfarë dëshiron, përuliu Zotit sa më shumë të mundesh[372].

Dije se ke përpara udhë të gjatë e të vështirë e s'mund të mos shkosh nëpër të. Mblidhi zahirétë që do të të duhen[373], mbaje barrën[374] të lehtë dhe kurseja shpinës ngarkesën tej fuqive[375], që të mos i bësh vetes dëm. E kur të shohësh njerëz të mjerë, kujtohu që mund të t'i mbartin zahirétë e të t'i kthejnë prapë Ditën e Gjykimit. Shikoje këtë rast si fat të mirë e jepu sa më shumë që t'i mbartin ata për ty e ta kesh më lehtë kur nevojtari të jesh ti. Nëse gjen që duan borxh në ditët e begatisë, mos ngurro po jepua, se do ta kthejnë Ditën e Mjerimit.

Kjo rrugë do kalojë përmes një grope të frikshme[376], ku njeriu më pak i ngarkuar e ka më lehtë se ai me barrë të rëndë. Ai që mezi lëviz në të e ka më pisk se ai që lëviz shpejt. Stacionet e fundit të kësaj rruge të pashmangshme janë Parajsa dhe Skëterra. Prandaj, shih vendin para se të zbresësh, e bëje gati para se të ngrihesh nga kjo sofër[377], sepse pas vdekjes s'ka më përgatitje, as kthim mbrapsht në këtë botë.

Dhe mbaj mend: Ai Që zotëron thesaret e qiejve e të tokës, ta ka dhënë lejen që t'i lutesh dhe ta ka premtuar pranimin e lutjes. Ai ka urdhëruar t'ia kërkosh Bekimin, që të mundë të të bekojë, dhe t'ia kërkosh Mëshirën, që të mundë të të mëshirojë. Ai nuk ka vendosur ndonjë pengesë midis teje e Vetes, që do mund të të veçonte prej Atij. Ai s'të kërkon të futësh ndërmjetësues midis vetes dhe Atij. Në qoftë se ti gabon, Ai s'ta ka ndaluar të pendohesh. Ai s'nxiton në të ndëshkuar. Ai s'e poshtëron të penduarin as kur meriton të poshtërohet. Ai s'është i kursyer në pranimin e pendesës. Ai s'të merr me

---

[371] Ku aspektet e ndryshme të saj janë në raportet e duhura dhe ku mungon çdo lloj kompleksi e vaniteti.

[372] Kur Zoti të jep udhëheqje të drejtë për të arritur diçka të dëshirueshme, nuk duhet krenuar me suksesin e arritur, por duhet dëftuar përulje e nënshtrim ndaj Tij dhe të mbahet parasysh që ky sukses i detyrohet Mëshirës dhe Bekimit të Tij.

[373] Në fund të udhëtimit, kur të arrish në Ditën e Gjyqit të Fundit.

[374] E mëkateve.

[375] Me detyra e përgjegjësira që janë jashtë fuqive të tua e që ti nuk mund t'i përmbushësh dot ndershmërisht, apo me peshën e mëkatave të një jete luksoze e të kredhur në vese.

[376] Varri.

[377] Para se të ikësh nga kjo botë.

dhunë në pyetje për mëkatet që ke bërë. Ai s'të zhgënjen me Mëshirën e Tij, po prapë: Qëndrimi larg mëkatit është për Të virtyt. Ai numëron 'një' çdonjërin mëkat tënd, dhe numëron 'dhjetë' çdonjërin virtyt tënd.

Ai ta mban hapur portën e pendesës dhe ta dëgjon thirrjen, sa herë që i flet. Ai e di ç'i pëshpërit, sa herë i pëshpërit. Thuaja nevojat e tua, zbuloje veten përpara Tij, qaja hallet vetëm Atij, kërkoja Atij largimin e brengës, lypja Atij ndihmën për punët e tua dhe lutju mëshirës së Tij për thesaret që s'ka fuqi të t'i japë tjetërkush e që janë vetëm jetëgjatësia, shëndeti i trupit dhe bollëku i mjeteve të jetesës. Sepse t'i ka dhënë në duar çelësat e tyre, kur të ka treguar si t'ia kërkosh.

Pra, vetëm lutju, se lutja do t'i hapë dyert e thesareve të Tij sa herë që të duash. Mëshira e Tij do të të vijë si krua ujëshumë në ditë thatësire e zije. Mos u zhgënje, nëse vonohet pranimi i saj, se lutja miratohet në pajtim me përmasën dhe natyrën e vërtetë të qëllimit tënd. Herë-herë vonohet, që lutësit t'i jepet më shumë e që i duruari[378] të shpresojë për më mirë. Ndodh të kërkosh diçka e të mos jepet, e kjo - se do të të jepet diçka më e mirë në vend të saj; po mund të humbasësh dhe diçka tjetër, që të të jepet një e mirë e vërtetë. Sepse ka raste kur kërkohen gjëra që e rrënojnë fenë tënde, po të të jepen[379]. Prandaj, ji i matur kur kërkon, lutu për gjëra me vlera të përjetshme e që s'ta shtojnë barrën mbi shpinë. Se pushtetin e pasurinë s'mund t'i kesh me vete përjetë e të jetosh vetëm për to.

Dije, o bir, që je krijuar për botën tjetër, jo për këtë botë; për t'u shkatërruar, jo për të vazhduar; për të vdekur, jo për të jetuar. Ndodhesh në një vend që s'është i yti e në një shtëpi ku vetëm sa bëhen plaçkat gati, për t'u nisur drejt një tjetre. Vdekja të ndjek këmba-këmbës, por s'i fshihesh e largohesh, as i shpëton dot, sado të duash ti. Ajo do të të gjejë e mbërthejë. Prandaj, ruaju mos të rrëmben në gjendje mëkati, edhe pse mund të duash të pendohesh, sepse s'e bën më dot një gjë të tillë me atë[380] mes teje e pendesës. Kjo do të ishte shkatërrim për ty.

Biri im, kujtoje shpesh vdekjen dhe vendin ku do duhet të shkosh befas për shkak të saj. Përgjoje çastin kur do të vijë, që të të gjejë të përgati-

---

378 Pa u dekurajuar, duke përballuar vuajtjet e mundimet, duke u kënaqur me dhuratat e vogla të Tij e pa marrë shkas prej tyre për të braktisur apo dobësuar sadopak besimin ndaj Tij.

379 Rrjedhimisht mosdhënia e tyre është, edhe ajo, një bekim i Tij, përndryshe pasojë e saj do mund të ishte dënimi i përjetshëm.

380 Vdekjen.

tur e të mos kapesh papandehur e të zihesh në befasi. Hap sytë e mos u gënje nga ata që zbukurojnë joshjet e kësaj bote e nguten drejt tyre me nxitim. Zoti të ka paralajmëruar, po dhe vetë bota të ka njohur me karakterin vdekëtar të saj dhe t'i ka rrëfyer të gjitha të këqijat e saj.

Ata që jepen pas saj bëhen si qentë që i hakërrehen njëri-tjetrit e si shtazët grabitqare, që gllabërojnë njëra-tjetrën. Më i forti prej tyre kapërdin më të dobëtin dhe më i madhi midis tyre shkel me këmbë më të voglin. Disa janë si dema të lidhur e disa si dema të palidhur, por që të gjithë e kanë humbur mendjen dhe u futen rrugëve që nuk i njohin; janë veç tufa egërsirash, që enden të harbuara nëpër këtë botë të ashpër[381]. Nuk ka bari që t'i përmbajë, as çoban që t'i çojë në kullotë. Bota i futi në shtigje të verbra e ua mbylli sytë ndaj simboleve të udhërrëfimit. Si pasojë, janë hutuar nga nanurisjet e joshjet e saj dhe janë zhytur e mbytur në qejfet e saj. E quajtën të mirë, por ajo i trajtoi si lodra të saj. Luajtën me të, edhe ata, po harruan çfarë ndodhej përtej saj.

Por nata tretet herët apo vonë[382]. Vjen koha që udhëtarët të ngrihen nga tryeza e kësaj bote e të nisen për atje, ku duhet të sosin. Dije, o bir: Kushdo që është në karrocën ku janë mprehur dita dhe nata, do mbartet prej tyre, edhe pse mund t'i duket se qëndron në vend; të gjithë janë në rrugë, edhe ata që rrinë në një vend e që kanë ndalur për pushim.

Të jesh i sigurtë, mor bir, se s'mund ta përmbushësh çdo dëshirë e s'mund të shkosh përtej jetës që të është caktuar. Do ecësh në gjurmët e të ikurve para teje, prandaj të jesh i matur në dëshirë e i përmbajtur në kërkesë, sepse ndodh shpeshherë që kërkimi të shpjerë në humbje. Jo çdo kërkues e merr çfarë kërkon, por asnjë nuk ka mbetur i shpërfillur, në se ka kërkuar maturisht. Mbaje veten mbi çdo gjë të ulët, edhe pse mund të ta sjellë qëllimin më afër, ndryshe s'do ta kesh më respektin që ke patur për vetveten.

---

381 Pa dyshim, kjo është tabloja më besnike e shoqërisë ku kemi arritur, në sajë të shkeljes së normave që Zoti na kërkon t'u përmbahemi. Vështirë është të gjesh në kohën e sotme kopé qensh më të zhurmshme sesa kopeja njerëzore, që përdor për mpirjen e trurit e të vetëdijes së saj mjete të tilla si gazetat, revistat, kanalet televizive, takimet, konferencat e shoqatat, nga të cilat janë fare pak ato që sjellin vlera të vërteta e që i drejtohen pozitivisht mendimit njerëzor. Si rezultat, sot është gjëja më e zakonshme të takosh njerëz që flasin kundër njerëzve, shoqata e parti që drejtohen kundër njëra-tjetrës, kombe që urrejnë njëri-tjetrin, shtete që zhvillojnë luftë të ftohtë e të nxehtë kundër njëri-tjetrit dhe qeveri kundër të qeverisurve e të qeverisur kundër qeverive. Dhe kështu, është krijuar një kaos i tillë, në të cilin nuk dëgjon dot asnjë gjë të arsyeshme. E sa për egërsinë e këtyre qenieve të shtazëruara, mjafton të kujtojmë luftërat që janë bërë e bëhen vetëm kohët e fundit, për t'u bindur që njeriu ka arritur majat e kanibalizmit.

382 Kështu që të vërtetat bëhen të dukshme e të qarta për të gjithë.

Mos u bëj skllav i të tjerëve, se Zoti të ka bërë të lirë. Nuk ka të mirë tek e mira që është arritur përmes së keqes. Nuk ka të mirë në komoditetin që është fituar përmes stresit dhe poshtërimit.

Hap sytë, biri im, ruhu nga kthetrat e ftohta të kopracisë e ethet përvëluese të lakmisë, sepse gufojnë nga burimet e rrënimit, të dyja. Nëse ia del **të** mos ketë të pasur[383] mes teje dhe Zotit, ashtu bëj. Sido që të jetë, do ta gjesh ç'është ndarë për ty e do ta marrësh pjesën tënde. Pak gjë që vjen drejtpërdrejt nga Zoti, është më e hairtë se shumë gjë që vjen nga duart e krijesave të Tij[384], megjithëse edhe ajo buron nga Zoti.

Është më lehtë të ndreqësh dëmin e heshtjes, se të mbyllësh plagën e fjalës. A s'të ka rënë në sy që përmbajtja e një ene ruhet më mirë, po t'ia mbash kapakun mbyllur? Ta ruash atë që ke tashmë në duar, është më mirë se ta shtosh duke kërkuar nga të tjerët. Helmi i varfërisë është më i ëmbël se lypja njerëzisë. Puna e mundimshme, por e ndershme, është më e mirë se pasuritë e jetës në vese. Njeriu është roja më e mirë e sekreteve të tij. Shpesh njeriu rropatet për gjëra që i sjellin dëm. Ai që flet shumë, flet gjepura. Kushdo që e vret mendjen shumë, arrin të shikojë e kuptojë. Shoqërohu me njerëz të virtytit, se kështu bëhesh një prej tyre. Mos rri me njerëz të vesit, se kështu mbrohesh prej tyre. Ushqimi më i keq është ai që është i paligjshëm. Padrejtësia ndaj të dobtit është padrejtësia më e urryer.

Aty ku butësia nuk është e përshtatshme, butësi e vërtetë bëhet ashpërsia. Shpesh sëmur kurimi dhe kuron sëmundja. Ndodh që kush s'të do, të të japë këshillë të mirë, siç ndodh që të të mashtrojë ai që të do. Mos u mbështet në shpresa të kota, sepse shpresa e kotë është kamje për idiotë. Ruajtja e përvojës prodhon mençuri. Përvoja më e mirë është ajo që të jep mësimin më të mirë. Shfrytëzoje shansin e rastin e përshtatshëm, përpara se të të kthejë shpinën e të shndërrohet në pendim. Jo çdo kërkues arrin sukses. Asnjë nga ata që e lanë këtë botë, s'është rikthyer më. Kush humbet zahiretë e mbledh të këqija në këtë botë, do të fitojë rrënimin Ditën e Gykimit. Çdo gjë sjell pas saj pasojën e saj. Ajo që të është caktuar, do të të vijë sado që të vonohet. Tregtia e ka rrezikun pjesë. Fitimi i vogël sjell shpesh dobi më të madhe se fitimet e mëdha. Asgjë e mirë s'të vjen nga një ndihmës i paditur,

[383] Që të jenë mirëbërësit e tu.

[384] Kontribute si Zekati apo Sadakaja e të tjera, që Zoti u kërkon besimtarëve të pasur për të ndihmuar vëllezërit e tyre të varfër.

as nga një mik që ka për ty dyshime. Lëshoi pé botës[385] sa kohë e ke nën kontroll. Mos rreziko duke shpresuar më shumë nga ç'pritet realisht. Mos e lejo pasionin e armiqësisë të të bëjë rob të saj. Hap sytë nga lajkatari, se të trajton si budalla.

Sillu me tët vëlla duke ia shfaqur ti respektin e vëllazërisë me të, kur ai e shpërfill; që ti t'i afrohesh, kur të të largohet e të jesh ti i mirë me të; që kur ai të ngushtojë dorën[386], ta lirosh ti për të; që kur të të rrijë ftohtë ai, të shkosh ti pas tij; që kur të sillet me ty ashpër, të sillesh ti i butë; që kur të gabojë ai ndaj teje, t'ia shohësh shfajësimin si do doje të ta shihte ai, sikur të ishte pronari yt. Por kujdesu, që kjo të mos bëhet vend e pa vend e të mos bësh kështu me njerëz të poshtër, që nuk e meritojnë. Mos e prano armikun e mikut tënd si mik, sepse kjo të bën armik të mikut tënd. Jepi vëllait këshillë të vërtetë, le të jetë e ëmbël a e hidhur. Gëlltite zemërimin si gllënjkën që ta jep në fund ëmbëlsinë më të madhe e shijen më të këndshme. Ji i butë me atë që të sillet ashpër, se shumë shpejt do sillet butë dhe vet ai me ty, në dashtë Zoti. Trajtoje armikun me fisnikëri, sepse kjo është më e shijshmja e të dyja fitoreve që mund të korrësh mbi të[387].

Nëse të duhet të ndahesh nga një mik, lër për të një vend bosh në zemër, se mund të kujtohet një ditë e të rikthehet. Nëse dikush ka mendim të mirë për ty, jepi prova që s'është i gabuar. Mos e neverit interesin e tët vëllai duke keqpërdorur afërsinë tënde me të, sepse s'do jetë më yt vëlla, në se s'ia përfill interesin. Mos ji i ashpër e i paduruar me njerëzit e familjes. Mos i shko pas atij që të largohet. Mos e lër tët' vëlla të këmbëngulë në shpërfilljen e vëllazërisë më shumë sesa ti në respektimin e saj, prandaj kaloja duke i bërë mirë për të keqen që të bën. Mos u trondit shumë nga padrejtësia që të bëhet, se ajo është në dëm të të padrejtit, ndërkohë që ty të sjell dobi. Nuk mund t'ia shpërblesh me ligësi atij që të ofron mirësi.

Dije biri im, që mjetet e jetesës janë dy llojesh: Ato që i kërkon ti vetë, dhe ato që të kërkojnë e të vijnë vetiu, edhe pa bërë përpjekje. Sa mizore është të përgjunjesh kur je në nevojë, e i pashpirt kur je në bollëk! Zgjidh nga kjo botë vetëm gjërat që janë stoli për banesën tënde të përhershme. Nëse duhet

[385] Trajtoi me butësi e mirësi njerëzit, mbi të cilët ke pushtet dhe autoritet.

[386] Të mos japë, të tregohet shumë i kursyer.

[387] Fitorja morale, që qëndron në dëshmimin e një grade më të lartë shpirtërore, se ajo e armikun tënd (që për më tepër mund të çojë në zbutjen e armiqësisë së tij ose në procese të tjera çtensionimi), si dhe fitorja fizike apo ushtarake mbi të.

qarë ajo që të del duarsh, duhet uluritur për ato që ende s'i ke[388]. Nxirr mësim për atë që nuk të ka ndodhur akoma, nga gjërat që kanë ndodhur tashmë, sepse ngjarjet i ngjajnë gjithmonë njëra-tjetrës. Mos ji si ata, që mësimin e kërkojnë tek pësimi, jo tek këshilla. I urti mëson nga përvojat, jo duke vuar, si shtaza.

Sprapse nga vetja sulmin e tërbuar të brengave me vendosmërinë e durimit dhe pastërtinë e besimit. Kush heq dorë nga maturia, bie në teprim. Shoku yt është si njeriu yt. Mik është ai, miqësinë e të cilit e dëshmon edhe vet munges' e tij. Pasioni është ortak i vuajtjes. Shpesh më të afërmit janë më të largët se të largmit, dhe shpesh më të largmit janë më të afërt se të afërmit. I huaj është ai që nuk ka asnjë mik. Kush shkel të Drejtën, ia ngushton shtigjet[389] vetes. Kush i qëndron pozicionit të tij ka në kontroll ekuilibrin e tij. Ndërmjetësi më i besuar është ai që ti vë midis vetes e Zotit. Kush nuk pyet për interesin tënd, është armiku yt. Kur lakmia shpie në rrënim, privimi është shpëtim. Nuk duhet hetuar çdo dobësi. Jo çdo mundësi të kthehet përsëri.

Ndodh që njeriu me sy e mend ta humbasë fillin, e i verbri t'ia dalë mbanë. Vonoje të keqen, se ta nxitosh s'është problem. Shpërfille afrinë me të paditurin për hir të afërisë me të diturin. Kush e sheh të sigurtë këtë botë, do shijojë pabesinë e saj, kush e gjykon si të lartë, do poshtërohet prej saj. Jo çdo shigjetë e nisur përfundon në shenjë. Ndryshon autoriteti, ndryshon edhe koha. Njihe njeriun, me të cilin do udhëtosh ose bësh fqinjësi. Ruhu nga fjalët që të bëjnë qesharak, qoftë dhe kur thua fjalët e një tjetri.

Mos u këshillo me gratë, sepse e kanë të dobët logjikën dhe të lëkundur vendosmërinë. Mbuloua sytë me vel, se rreptësia e tij i kthen mbrapsht shikimet e pacipa. Nuk është keq dalja e tyre jashtë, por lënia e tyre në shoqëri me njerëz me nam të keq. Në ia dalç të mos njohin mashkull tjetër, ashtu bëj. Lejou vetëm punë që lidhen me vet ato, jo punë të tjera. Femra është lule, jo lulishtare. Prandaj: Mos i jep vëmendje për gjëra përtej saj, mos e nxit të të ndërmjetësojë me të tjerët, dhe mos i shfaq dyshime pa vend, sepse kjo e fut në rrugë të keqe çdo grua të pastër e të mirë.

Caktoi punën e tij secilit ndihmës tënd, që të dish pse dhe kujt t'i kërkosh llogari. Kështu nuk do mund t'ia lënë punën njëri-tjetrit. Respektoje farefisin, sepse ai i ka flatrat, me të cilat mund të fluturosh, ai është origjina, tek e cila mund të rikthehesh, dhe ai është krahu, me të cilin mund të sul-

[388] Vlerat e pavdekshme.

[389] Që i shërbejnë në botën tjetër.

mosh.

Vure fenë tënde e veten tënde në duart e Zotit e lutju të të japë më të mirën e të mirave, si për tani, në këtë jetë, dhe për të ardhmen, në përtejjetë. E kjo i vë vulën çdo gjëje.

---

[1]Ibn Mejthemi (vol. 5, f. 2) ka cituar Xha'fer bin Babawejh el-Kumin, i cili thotë se Imam Aliu e ka shkruar këtë letër me këshilla për Muhammed bin Hanefien, kurse Alame Sejjid Raziu është i mendimit se ajo i adresohet Imam Hasanit. E vërteta është që Imam Aliu ka shkruar për Ibn ul-Hanefien një letër tjetër me këshilla, ku përfshihet dhe një pjesë e testamentit të shkruar për Imam Hasanin (*Keshf ul-mahaxheh*, Ibn Tawus, ff. 157-159; *el-Bihar*, vol. 77, ff. 196-198).

Por kushdo që të jetë i adresuari, Imam Hasani apo Muhammed bin Hanefie, ky manifest i Imam Aliut është mësim që udhëheq për veprim. Përmes tij mund të hapen rrugët e suksesit e të arritjeve dhe përmes tijë cilt mund të futet në rrugën e mbarë karvani i hallakatur i njerëzimit. Ai përmban principet që rregullojnë punët e kësaj bote dhe të botës tjetër e që krijojnë sensin e moralit e përmirësojnë gjendjen ekonomike e shoqërore, pa patur model tjetër përkrah në asnjë nga veprat e dijetarëve e të filozofëve. Të vërtetat që predikohen në të i kujtojnë njerëzimit mësime që ai i ka harruar, gjallërojnë linjat e vdekura të veprimtarive shoqërore dhe ngrejnë lart nivelet e moralit.

## 32. Letër

### *Mu'avies*

Ju rrënuat një grup të madh njerëzish, duke i mashtruar e futur në gabim e duke i flakur në humbëtirën e shkretëtirës tuaj, ku janë në terr e troshiten andej-këndej nëpër dunat e dyshimeve. Si rezultat, ata s'janë më në rrugën e drejtë, po janë kthyer në të shkuarën. Të gjithë bënë pas, veç atyre të urtëve që u larguan nga ju, me të kuptuar se i kishit futur në ves e mëkat e shmangur nga udh' e mesme, e që u rikthyen tek Zotit, larg autoritetit tuaj. Prandaj, o Mu'avie, kini frikë nga Zoti dhe braktiseni Shejtanin, se s'do shkojë gjatë e kjo botë do ndahet prej jush. Atëhere do mbeteni vetëm, ballë për ballë me botën tjetër.

## 33. Letër

### *Kasëm bin Abbasit, Governatorit të Mekës*

Informatori im në Perëndim më shkruan[I] se nga Siria janë nisur për Haxhxh në Mekë disa zemërshuar, syverbuar e veshëshurdhuar, disa njerëz që e ngatërrojnë të drejtën me të shtrembërën, u binden njerëzve për mosbindje të Zotit, e që ia mjelin gjinjtë kësaj bote me duart e fesë dhe i blejnë qejfet e saj me shpërfillje të virtytit e përkushtimit ndaj Zotit. Të mirën e arrin vetëm kush punon për të. Askush s'shpërblehet me të keqe[390], përveç atij që e bën. Prandaj, sillu me zgjuarsi, dashamirësi, pjekuri e maturi në detyrën që ke, duke iu bindur eprorit tënd e dhënë prova besnikërie ndaj Imamit tënd. Shmangiu veprimit që kërkon shpjegime. Mos u bëj euforik kur të ecin punët mbarë, e mos e humb mendjen kur e ke pisk.

---

[I]Mu'avia dërgoi në Mekë një numër personash të maskuar si pelegrinë, me qëllim që të krijonin pasiguri në atmosferën paqësore të vendit. Detyra e tyre ishte që, nën petkun e përkushtimit e të drojes nga Zoti, të përhapnin shpifje midis njerëzve të thjeshtë, për t'i bindur se Ali ibn Ebi Talibi kishte nxitur popullin kundër Uthmanit e kishte arritur ta vriste, më në fund. Në këtë mënyrë, ata duhej ta bënin Imam Aliun përgjegjës për vrasjen e Kalifit të Tretë e ta ngrinin popullin kundër tij, për ta futur pastaj në vathën e Mu'avies. Detyra tjetër e tyre ishte propaganda rreth 'madhështisë' së karakterit e 'përsosmërisë' së sjelljeve të Mu'avies, duke përhapur histori false për bujarinë e pakufishme të tij. Kur mësoi për këto përgatitje të Mu'avies nga njerëzit që kishte me detyrë pranë tij, Imam Aliu i shkroi Kasëmit një letër, me të cilën e porosiste t'i mbante nën kontroll të rreptë lëvizjet e tyre dhe të pengohej çdo përpjekje e tyre për të nxitur trazira.

## 34. Letër

### *Muhammed bin Ebu Bekrit. Imam Aliu ia shkroi këtë letër kur mori vesh se Muhammed bin Ebu Bekri ishte prekur nga zëvendësimi i tij në postin e governatorit të Egjiptit me Malik el-Eshterin; ndërkohë Maliku kishte vdekur gjatë rrugës për në Egjipt*

Mora vesh se je mërzitur që caktova el-Eshterin në vend tënd, po unë s'e bëra këtë ngaqë ke ndonjë të metë apo që të të bëja më veprues; pas largimit nga ai post, do të të kisha vënë në një vend tjetër, që për ty do ishte më

---

[390] Shpërblimi dhe ndëshkimi Hyjnor jepen për vepra të mira e të këqija, përkatësisht.

pak kërkonjës dhe më shumë tërheqës.

Njeriu që bëra governator të Egjiptit ishte besniku im, armiku i betuar i kundërshtarëve tanë; Zoti pastë mëshirë për të, se tashmë i ka mbaruar ditët që kishte dhe është pjekur me vdekjen. Unë jam i kënaqur me të.

Edhe Zoti i dhëntë kënaqësinë e Tij e ia shtoftë shpërblimin e Tij.

Tani bëhu ti gati për t'i pritur armiqtë, duke vepruar me urtësi e në pajtim me rrethanat. Përgatitu të luftosh gjithë ata që të luftojnë e t'u bësh thirrje të kthehen në udhën e Zotit. Dhe kërkoje shumë ndihmën e Tij. Në dashtë Zoti, do të të ndihmojë në problemet që ke dhe do të të japë mbështetje kundër të keqes që po të vjen.

## 35. Letër

***Abdullah ibn Abbasit, pasi u vra Muhammed bin Ebu Bekri***

Kështu pra, Egjipti humbi dhe Muhammed bin Ebu Bekri ra dëshmor, Zoti e mëshiroftë dhe e shpërbleftë. E kisha bir besnik, punëtor të madh, shpatë të mprehtë të Islamit dhe bastion të mbrojtjes së tij. U kisha dërguar lajm njerëzve të mi[391] t'i shkonin për ndihmë dhe t'i bashkoheshin përpara se të ndodhte kjo gjëmë. U nisa urdhra disa herë me radhë, haptasi e fshehtasi; disa iu përgjigjën thirrjes e u nisën, ndonëse me gjysmë zemre. Të tjerët nxorën shfajësime të paqena e pati nga ata që e braktisën dhe e lanë në baltë. Zoti ma shëroftë këtë plagë që më hapën e më shpëtoftë sa më shpejt nga shërbimet e njerëzve të tillë të pabesë e të pavlerë. Sepse, për Allah, po të mos kërkoja martirizim në ndeshje me armikun e të mos e kisha bërë veten gati për vdekjen, nuk do kisha dashur të rrija me ta as edhe një ditë të vetme ballë për ballë me armikun.

## 36. Letër

***Për të vëllain, Akil bin Ebi Talibin[I], në përgjigje të letrës që ky i dërgonte lidhur me ushtrinë që kishte nisur Imam Aliu në mbrojtje të Mekës:***

Unë kisha nisur drejt tij një ushtri të madhe muslimanësh. Kur e mori vesh, ua mbathi këmbëve dhe s'i vajti më mendja për plaçkitje e masakër.

[391] Governatorëve të disa provincave dhe popullit të Kufas.

Njerëzit tanë mundën ta zënë në të perënduar të diellit, por përpjekja s'arriti të kthehej dot në ndeshje të vërtetë dhe zgjati vetëm një copë herë të vogël. Pas rreth një ore armiku u tërhoq i raskapitur, sikur e kishte marrë njeri zvarrë për zverku, aq sa vetëm fryma e fundit i kishte mbetur. Dhe ashtu u largua, në pështjellim e shthurje të plotë.

Leri Kurejshët[392] në qafëthyerjen e tyre drejt të paudhit, në vrapin e tyre drejt përçarjes e në ngutjen e tyre drejt rrënimit. Janë bërë bashkë të luftojnë kundër meje, siç ishin bërë bashkë dikur në luftën kundër të Dërguarit të Zotit. Zoti i Madh i ndëshkoftë për mëkatet e për këtë trajtim që më bëjnë. Ata s'e respektuan fisin tim dhe s'ma dhanë vendin që më kish lënë i biri i sime mëje[393].

Sa për shqetësimin që ke, nëse do luftoj deri në vdekje, kurrë s'do ta pushoj luftën kundër atyre që e quajnë rebelimin të ligjshëm. Turmat e njerëzve rreth meje s'më japin fuqi, por as largim' i tyre s'më bën të ndihem vetëm. Mos e shko nëpër mend që yt vëlla do tulatet e frikësohet tani që është braktisur dhe dezertuar, apo që do përulet e gjunjëzohet përpara së keqes, apo që do t'ia japë kafshëheqësit frerët, që t'ia zgjedhë ai rrugën, apo që do lejojë t'i hedhin një samar mbi shpinë, për t'ia shaluar më kollaj. Sepse është si ai që këndon ai poeti i Beni Selimëve:

*Në do ta dish, i ç'lloji është ky brumi im,*
*dije se jam i fortë, se e përball fatin tim;*
*s'më tremb asgjë - hasmi të mos gëzohet,*
*s'më squll asgjë - miku të mos helmohet.*

---

[1]Pas arbitrimit, Mu'avia nisi një fushatë vrasjesh e shkretimesh. Ai dërgoi një forcë prej katër mijë vetash nën komandën e Zehak bin Kejs Fehrit për të sulmuar qytetet e Imam Aliut. Kur mori vesh për këto veprime, Imam Aliu u bëri thirrje banorëve të Kufas për t'u mbrojtur, por ata nxorën lloj-lloj shfajësimesh e nuk reaguan. Më në fund u ngrit Haxhr bin

---

[392] Në letrën e tij Akili i shkruante Imam Aliut se kurejshët nuk i shërbenin Islamit në mënyrë të sinqertë dhe se shfaqnin prirje armiqësore ndaj tij.

[393] Fjala është për Profetin e Shenjtë. Siç dihet prindërit e Profetit të Shenjtë vdiqën qysh kur ky ishte fëmijë, prandaj ai u përkujdes, edukua e ushqye nga Fatime bint Esedi, nëna e Imam Aliut. Ajo ishte gruaja e Ebu Talibit, ungjit të Profetit të Shenjtë, si e tillë ishte edhe xhaxhesha e tij. Pasi e birësoi Profetin e Shenjtë si djalë të saj, ajo e deshi, mëkoi e rriti me aq dashuri, saqë ai nuk e ndjeu kurrë mungesën e prindëve të tij, kurse vetë ajo harroi që kishte dhe fëmijë të saj. Lidhjet midis tyre ishin të njëjta me ato të një nëne me birin e saj. Profeti i Shenjtë e thërriste 'nënë' dhe e trajtoi si të tillë gjatë gjithë jetës së saj.

Adi el-Kindiu me një forcë prej katër mijë vetash dhe e ndoqi armikun, deri sa e kapi në Tedmir. Të dy palët patën një varg përleshjesh, pastaj ra errësira dhe Zehaku mori arratinë nën mbulesën e saj. Në atë kohë Akil ibn Ebu Talibi kishte shkuar në Mekë për Umre. Aty mori vesh se Zehaku kishte shpëtuar gjallë, pasi kishte sulmuar Hiran. Mësoi dhe se populli i Kufas i bënte bisht luftës i frikësuar dhe se gjithë veprimtaritë në qytet ishin ndërprerë. Atëhere i dërgoi një letër Imam Aliut nëpërmjet Ubejd ur-Rahman bin Abid Azadit, me të cilën i ofronte ndihmën e tij. Në përgjigje Imam Aliu shkroi këtë letër, ku ankohej për sjelljen e popullit të Kufas dhe përshkruante arratinë e Zehakut.

## 37. Letër

### *Mu'avie bin Ebu Sufianit*

Zot i Madh! Sa vendosmërisht jepeni pas pasioneve të shfrenuara, çoroditjes pa kufi, shpërfilljes së fakteve dhe hedhjes poshtë të argumenteve të forta, që Zotit i pëlqejnë e njerëzve u shërbejnë për gjetjen e së drejtës! Sa për stërgjatjen e avazit të vrasësit të Uthmanit[I], e vërteta është se ju i shkuat në ndihmë vetëm kur kështu ndihmuat vetveten; e vërteta është se ju e braktisët e s'ia dhatë ndihmën në kohën që kishte më shumë nevojë.

Wesselam.

---

[I]Pasi u vra Uthmani, Mu'avia nisi të reklamonte me të madhe ndihmës që gjoja i kishte dhënë. Po të gjithë e dinë që, kur Uthmani ishte i rrethuar e i çonte njëra pas tjetrës letra plot alarm, që i kërkonin ndihmë, Mu'avia s'luajti nga vendi një hap të vetëm. Ai kishte nisur drejt Medinës një forcë ushtarake nën komandën e Jezid bin Kasrit, po vetëm sa për sy e faqe, se ajo duhej të priste në luginën Zi Khashed, disa dhjetëra kilometra larg saj. Më në fund Uthmani u vra e ai u urdhërua të kthehej së bashku me ushtrinë.

S'ka dyshim që Mu'avia kishte interes që Uthmani të vritej, që përmes saj e në emër të gjakut të tij të krijohej një trazirë e të pastrohej rruga për t'u ngjitur në postin e kalifit. Ja pse ai nuk e ndihmoi Uthmanin kur ishte i rrethuar dhe as që e mori fare mundimin të kërkonte gjurmët e vrasësve të tij, pasi e konsolidoi pushtetin e tij.

## 38. Letër

### *Popullit të Egjiptit, kur Malik Eshteri u caktua governator i këtij vendi*

Nga krijesa e Zotit, Aliu, Prijës i Besimtarëve, atyre që u indinjuan për hir të Zotit ngaqë njerëzit nuk u bindën ndaj Tij, ngaqë nuk u përfillën të drejtat

e Tij, dhe ngaqë e keqja lëshoi tërë ushtritë e saj mbi të virtytshmit e perversët, qofshin ata vendas a të huaj, duke bërë që veprimi të mos synonte më drejt së mirës e që e keqja të mos shmangej dot më.

Kjo më bën t'ju nis një burrë nga ata që i shërbejnë Zotit, që s'ia lejon gjumin vetes në kohë rreziku, që s'i trembet syri nga armiku në çaste të vështira e që të ligjtë i zhurit më keq se vet zjarri. Quhet Malik bin Harith, nga fisi Mez'hixh. Dëgjojeni e bindjuni urdhrave të tij, se i shërbejnë të drejtës e se është nga ato shpata të Zotit, tehu i të cilave s'topitet asnjëherë e që s'e falin nishanin kurrë. Nëse ju komandon të marshoni, marshoni, e nëse ju thotë të qëndroni, qëndroni, sepse ai nuk marshon e sulmon, as i çon njerëzit përpara a t'i mbajë në vend, pa marrë urdhër nga unë. Preferova atë për ju, në vend që ta mbaja vetë[394], se e do të mirën tuaj dhe është tmerri e vdekja dhe armiqve tuaj.

## 39. Letër

### *Amr bin Asit*

Ti ke bërë fé tënden ambicien tokësore të atij[395], të cilit i ka mbirë djallëzia në ballë e nuk ka ç'i bën më asnjë maskë. Mjafton vetëm afërsia me të, për t'i vënë njollë njeriut të ndershëm e për të pështirosur këdo që është në shoqëri të tij. I ecën pas gjurmë më gjurmë dhe i kërkon favore, si hijenë që shkon pas luanit me shpresën mbërthyer në kthetrat e tij, duke pritur mos i bie syresh ndonjë kockë. Kështu, rrënove ç'të takonte nga kjo botë, pa le më botën tjetër, kur mund ta kishe marrë ç'doje edhe pa shkelur mbi të Drejtën. Në më dhëntë Zoti pushtet mbi fatin e ju të dyve, do t'jua jap hakun e gjithçkaje keni bërë; e nëse shpëtoni e mbijetoni, për ju të dy s'do ketë, veçse të këqija, pas kësaj.

Wesselam.

## 40. Letër

### *Një nëpunësi*

Mësova për ju ca gjëra që s'i kanë pëlqyer fare Zotit, në qofshin të vërteta. Kështu ju keni tradhtuar besimin tuaj dhe nuk i jeni bindur Imamit tuaj.

---

[394] Si komandant të ushtrisë së tij.

[395] Mu'avies.

Më kanë njoftuar se keni shkretuar çdo gjë, duke zhvatur gjithçka që është nën këmbët e tua[396] dhe duke përvetësuar gjithçka që është lënë në duart e tua[397]. Më dërgoni një raport për të dyja këto gjëra dhe mbani parasysh që llogaria që i jepet Zotit do të jetë shumë më e mundimshme se ajo që i jepet njeriut.

## 41. Letër

*Një nëpunësi*[398]

Unë të kisha bërë njeriun tim të rëndësishëm, shok udhe në misionin tim. Askënd tjetër nga farefisi s'e shikoja më afër se ti në çështje besnikërie e në përmbushjen dhe përligjien e shpresave të mia. Po kur koha mësyu tët vëlla, armiku i shpalli luftë, besimi i njerëzve u përçudnua dhe ummeti mbeti i dyzuar në udhëkryq, ia ktheve shpinën edhe ti. E braktise, kur e braktisën të tjerët, e le në baltë, kur e lanë të tjerët dhe e tradhtove bashkë me të tjerët. Nuk ndënje krah tët vëllai, nuk e përligje besimin e tij.

Duket se ti s'do që ta fitosh kënaqësinë e Zotit me xhihad e nuk ke patur qëllime[399] të mira ndaj Tij; ke luajtur me njerëzit për kënaqësi të kësaj bote e ke pritur vetëm kur të binin në çoroditje, për të zhvatur nga pasuria e tyre. E sapo t'u dha mundësia për të shpërdorur besimin e tyre, dole nga hija ku rrije në pritë me një kërcim grabitqari, duke kafshuar copa pasurishë që ishin caktuar për vejusha e jetimë, siç kafshon ujku një dele të plagosur e të pafuqishme. Pastaj e ngarkove prenë e rrëmbyer për Hixhaz, i kënaqur nga vetja e pa asnjë brerje në ndërgjegje. Sikur po çoje në shtëpi ç'të kish lënë yt atë e jot' ëmë! Mallkimi i Zotit rëntë mbi këdo që do të keqen e Tij.

Zot i Madh! Nuk e beson Ditën e Gjykimit? S'paske frikë nga llogaria që do japësh? O ti, që ndër ne mbaheshe i mençur! Si mund ta gëzosh të ngrënët e të pirët, kur e di që ha e pi atë që s'është marrë në rrugë të ligjshme? Si mund të blesh skllave të reja e gra të veja me para jetimësh, varfanjakësh, besimtarësh e

[396] Tokat shtetërore.

[397] Fondet shtetërore.

[398] Letra i drejtohet governatorit të një province që u arratis së bashku me thesarin publik. Ai ishte kushëri i Imam Aliut dhe kishte gëzuar besimin e tij të plotë. Disa historianë mendojnë se është fjala për Abdullah ibn Abbasin, i cili ka patur një ngjarje të tillë në marrëdhëniet me Prijësin e Besimtarëve.

[399] U bashkove me luftërat e Shenjta për të mbledhur pasuri nën maskën e shërbimit ndaj Zotit e fesë Islame, në pritje të rastit për të dezertuar së bashku me pasurinë e muslimanëve.

pjesëmarrësish në xhihad? Vet Zoti i kish ndarë ato para për ta e për të mbrojtur e forcuar qytetet e Tij. Ki frikë nga Zoti dhe ktheua njerëzve gjënë e tyre. Nëse s'vepron kështu e Zoti më jep fuqi mbi fatin tënd, do t'i shfajësohem duke ta këputur jetën me shpatën time, që ti e di mirë se shpie drejt e në Zjarr.

Për Atë Zot, edhe sikur vet Hasani e Huseini t'i kishin bërë ato që ke bërë ti atje, s'do kisha pasur pikë mëshire për ta; rrugët tona s'do puqeshin më kurrë, veç po t'i sillja prapë në të drejtë e pasi ta çrrënjosja të keqen e prapësisë së tyre. Të betohem, për Allah! Sikur e gjithë kjo pasuri, që ti e bëre tënden kaq paturpësisht, të më kish rënë në pjesë si haku im i ligjshëm, e unë ta kisha, pra, të drejtën për t'ua lënë fëmijëve të mi, shpirti im s'do mundej të gjente paqe, kurrë. Mblidh veten e mendo për një çast sikur shetitja jote në këtë botë mori fund dhe përfundoi nën dhé të zi: Atë kohë do të të shfaqet gjithë ç'ke bërë e do jesh atje ku mëkatarët ulurijnë: "Medet!"

Sepse duan të rikthehen[400], po më kot. Sepse e kanë shpenzuar jetën dhe ka sosur koha kur mund të shpëtonin[401].

## 42. Letër

***Umer bin Ebi Seleme el-Mekhzumiut[402], governator i Imam Aliut në Bahrein, i cili u largua nga ky post dhe u zëvendësua nga Nu'man bin Axhlan ez-Zurakiu***

Kam caktuar Nu'man bin Axhlan ez-Zurakiun në Bahrein e të kam hequr nga ky post, por pa u nisur nga ndonjë mendim i keq ndaj teje, as për të të ndëshkuar. Ti e ke drejtuar mirë provincën dhe i ke përmbushur të gjitha detyrat. Kështu pra, eja këtu, tek unë, ku nuk thirre as për t'u dyshuar e qortuar, as për t'u fajësuar e dënuar. Kam plane të marshoj drejt rebelit të Sirisë, me vullnet të Zotit, prandaj dua të jesh dhe ti me mua. Sepse je mes atyre, te të cilët mund të mbështetem në luftë kundër armikut dhe për forcimin e shtyllave të fesë.

---

400 Në këtë botë.

401 Kur'ani, 38:3.

402 Djalë i birësuar i Profetit të Shenjtë që e kish sjellur me vete një nga gratë e tij, Umm Selemeh, Nënë e Besimtarëve.

## 43. Letër

***Maskele bin Hubejres, governatorit të Ardashir Khurras (Iran)***

Më lajmërojnë se i keni shkaktuar Zotit pakënaqësi e i keni dhënë Imamit tuaj shkas të zemërohet, në qofshin të vërteta sa thuhen për ju. Thuhet se po u shpërndani përkrahësve tuaj Arabë e farefisit tuaj paratë e muslimanëve, të cilat janë fituar me heshtat e kuajt e tyre e për të cilat është derdhur gjaku i tyre. Për Atë Zot, Që mbjell e shpërthen farën për ta rritur bimë e Që krijoi qenien e gjallë: Po qe se kjo është e vërtetë, do uleni shumë në sytë e mi e do humbisni shumë nga fama juaj e mirë. Prandaj mos i trajtoni me shpërfillje detyrimet ndaj Zotit e mos e ndryshoni programin që ju është caktuar të zbatoni, ndryshe do rrënoni fenë e do futeni tek humbësit.

Dijeni se muslimanët rreth jush e meje kanë të njëjtat të drejta mbi këto para. Prandaj, t'i dërgoni tek unë, që të shpërndahen përmes meje.

## 44. Letër

***Ziadit[403], birit të një babe të panjohur, kur Imam Aliu u informua se Mu'avia i kishte shkruar për ta gënjyer e lidhur pas vetes si të afërm në gjak***

Mësova se Mu'avia të kishte shkruar një letër për të ta mpirë trurin e topitur dhe mprehtësinë. Ruhu prej tij, se është vet Djalli e ai i avitet besimtarit nga çdo anë - ballë për ballë e pas shpine dhe djathtas e majtas, në përpjekje për t'i mposhtur intelektin e për ta mbërthyer pastaj befasisht, kur nuk e ka mendjen fare.

Ka ndodhur në ditët e Umerit që Ebu Sufiani[I] të nxirrte nga goja fjalë të papërgjegjshme e pëshpëritje qëllimliga e djallëzore, që nuk vendosin dot farefisni, as lindin dot të drejtën e trashëgimit. Ai që i merr parasysh, është si ai që shkon në gosti pa qenë i ftuar, apo si pagurja që varet në shalë të kalit[404].

[403] Të gjithë e dinin se Ziadi ishte lindur në mëkat. Ai ishte mjaft i zgjuar e orator shumë i zoti. Kalifi i Tretë nuk i dha shumë shanse në fillimet e regjimit të tij, por më vonë e bëri governator. Edhe Imam Aliu e la në atë post, pasi u zgjodh kalif.

[404] Pra, me karakter të dobët e të lëkundur.

Shënim i Sejjid Raziut: Kur e lexoi Ziadi këtë letër, tha: "Për Allah, vetë Ali ibn Ebu Talibi po më jep një provë që ai[405] është im vëlla". Kjo çështje i mbeti ndër mend, deri sa vetë Mu'avia e shpalli vëlla nga i ati[406].

Shprehja '*el-waghil*', që përdor Prijësi i Besimtarëve, kupton njeriun që i bashkohet shoqërisë së një tryeze për të pirë, pa qenë pjesëtar i saj. Si rregull, një njeri i tillë dëbohet dhe përçmohet. Kurse fjalët '*Naut ul-muzebzeb*' nënkuptojnë paguren e drurit apo diçka të ngjashme me të, që lidhet pas shalës së kalit e lëkundet sa andej këtej kur kalorësi nget kafshën për ta nxituar.

---

[1]Në ditët e kalifit Umer, Ziadi ishte dërguar me një mision luftarak në Jemen. Kur u kthye pasi kishte mbaruar punë, iu drejtua me një fjalim një grupi njerëzish ku bënin pjesë Imam Aliu, kalifi Umer, Amr bin Asi dhe Ebu Sufiani. Amrit i bëri shumë përshtypje mprehtësia e tij dhe tha: "Sa djalë i mirë! Po të kishte qenë kureish, mund të kishte drejtuar gjithë Arabinë nën skeptrin e tij". Ebu Sufiani ia ktheu: "Ai është kureish dhe unë e di se kush është i ati". Amr bin Asi e pyeti kush ishte, dhe Ebu Sufiani iu përgjigj: "Jam unë".

Në fakt, kronikat thonë se nëna e Ziadit, Semija, ishte një skllave e re e Harith bin Kildes, gruaja e një skllavi që quhej Ubejd. Ajo bënte jetë të shthurur në lagjen Harrat ul-Bakije të qytetit Taif, që frekuentohej nga njerëz të degjeneruar e imoralë. Një herë kishte shkuar tek ajo edhe Ebu Sufiani me ndërmjetësinë e Ebu Merjem Salulit. Si rezultat lindi Ziadi. Kur e dëgjoi këtë histori nga Ebu Sufiani, Amri e pyeti pse nuk e kishte shpallur një gjë të tillë. Ebu Sufiani tregoi me gisht kalifin Umer e i tha se kishte frikë prej tij, përndryshe do ta kishte njohur për djalë. E vërteta është se ai s'guxoi kurrë të fliste sa ishte gjallë Umeri. Po kur Mu'avia e ndjeu veten mjaft të fuqishëm, nisi të këmbente letra me Ziadin, sepse kishte nevojë për njerëz të zotë, të zgjuar, dinakë dhe mjeshtër të makinacioneve. Imam Aliu mori informacion për letërkëmbimin e tyre dhe i shkroi Ziadit një letër, me të cilën e paralajmëronte të mos binte në kurthin e Mu'avies. Por kjo i shkonte shumë për shtat karakterit të Ziadit. Ai u hodh në krah të Mu'avies, që e shpalli vëlla dhe e përfshiu në familjen e tij, megjithëse Profeti kishte deklaruar:

> Fëmija i njihet një bashkëshorti të ligjshëm, ndërsa shkelësi i kurorës martesore meriton vetëm gurë.

---

[405] Mu'avia.

[406] Pas dhënies së dëshmisë nga ana e Ebu Merjem Salulit në një pritje në oborrin mbretëror të Mu'avies.

## 45. Letër

***Imam Aliu mori vesh që disa basaritë[407] e kishin ftuar në një gosti Uthman bin Hunejf el-Ensariun, governatorin e vendit, dhe ky kishte shkuar. Atëhere ai i shkruajti këtë letër:***

O Ibn Hunejf[408], mësova se një djalosh nga Basra të paska ftuar në gosti e ti paske shkuar me vrap. Për ty qenkan zgjedhur ushqime lloj-llojesh e ofruar pjatanca të mëdha, mbushur me gjëra delikate. Nuk e kisha menduar kurrë që mund t'i pëlqeje festat e njerëzve që dëbojnë lypësit nga dyert e shtëpive të tyre dhe honepsin vetëm të kamurit. Shikoi mirë kafshatat që kapërdin, mos i prano ato, për të cilat ke dyshim, dhe prano ato, për të cilat je i sigurtë që janë fituar në mënyrë të ligjshme.

Kujto që çdo pasues ka një prijës, të cilit i vete pas e i merr dritën e dijes. Mbaj parasysh që Imami yt gëzon nga të mirat e kësaj bote vetëm dy copa veshjesh të vjetruara dhe ha ushqimin e shtetasve të tij varfanjakë. Natyrisht, ti nuk bën dot si unë, po të paktën përkrahëm në përkushtim, përpjekje, ndershmëri e drejtësi, sepse, për Atë Zot, unë nuk kam ruajtur nga kjo botë ndonjë flori, as kam mbledhur male me pasuri apo grumbulluar rroba dhe veshje, përveç këtyre dy çarçafëve të vjetruar.

Gjithshka ishte në pronësi tonë nën këtë qiell ka qenë Fedeku, ju e dini. Po disa njerëz patën për të lakmi, e një pjesë tjetër s'pranuan të dëshmonin. Sidoqoftë, Zoti është gjykatësi më i mirë. Me ose pa Fedekun[I], e di që ky trup imi do t'i shkojë nesër varrit, do shpërbëhet në errësirën e tij dhe nga terri i tij s'do dalë më asnjë lajm; sepse, edhe sikur ta ketë të gjerë hapësirën apo duart e varrmihësit ta kenë bërë të bollshme, do ta ngushtojnë gurët dhe plisat e dheut që do vithisen e ngjishen e mbyllin edhe çarjen më të vogël. Prandaj përpiqem ta mbaj veten në përkushtim të përhershëm, që të kem siguri e paqe në Ditën e Tmerrshme, kur e gjithë bota të përmbyset.

Po të dëshiroja, i kam patur mundësitë t'i futesha rrugës së qejfeve të kësaj jete e ta shijoja edhe mjaltin e kulluar, edhe miellin e bluar imët, edhe rrobat e mëndafshta. Por unë i kam në zap pasionet, ambiciet s'më heqin dot për hunde e nepsi nuk mund të më joshë tek gatimet delikate, kur në Hixhaz

---

[407] Banorë të Basras.

[408] Uthman bin Huneifi ishte një nga bashkëpunëtorët e Imam Aliut që ky e donte dhe e vlerësonte në mënyrë të veçantë. Kjo letër tregon se, sa më afër që ta mbante Imam Aliu një person, aq më rreptësisht i gjykonte veprimet dhe mendimet e tij.

e Jemame mund të ketë njerëz që e kanë humbur shpresën për një copë bukë e s'kanë në magje një thërrime miell. Mos vallë duhet të rri shtrirë me barkun nginjur, kur rreth meje kërkëllijnë barqet bosh e buzët e zhuritura për ujë përpiqen të njomin njëra-tjetrën? Pse u dashka të vuaj, siç thotë ai poeti,

*lëngatën e shtriqjes mbi shilte, me barkun mbushur plot,*
*midis fatkeqëve të uritur, që kot sa qajnë e lëshojnë lot,*
*se bukë të hanë nuk kanë, se nuk gjejnë dot në këtë botë?*

Si mund të jem 'Prijës i Besimtarëve' e të kënaqem që më thërrasin kështu, pa i ndarë me njerëzit vuajtjet e tyre? A s'duhet të jem për ta një shembull e ngushëllim për mjerimet e kësaj jete? Unë nuk jam krijuar që të harrohem pas ushqimeve të mira, si ajo kafsha e lidhur, halli i vetëm i së cilës është tagjia, apo si ajo tjetra që ka merak të saj vetëm të mbllaçitet. Një e tillë veç mbush barkun me ushqim, pa kuptuar fare pse e bën një gjë të tillë. Mos vallë e paskam lirinë që të jem jashtë çdo kontrolli e të lejohem të livadhis i shkujdesur, të hap rrugë drejt së shtrembrës e të endem në shtigjet e çoroditjes, pa patur fare pikësynim?

Ka, pa dyshim, që thonë, e unë i di e i dëgjoj si pëshpërisin, se Ibn Ebu Talibi s'ka më fuqi e aftësi për t'i luftuar armiqtë e për t'u bërë ballë trimave, përderisa u mbaka me të tillë ushqim. Harrojnë që më e mira bimë si dru zjarri është ajo që rritet buzë moçalit, me degët e saj të gjelbra, veshur me lëvore të butë, ndërsa shkurret e egra të shkretëtirës janë shumë më rezistente e të forta dhe digjen ngadalë e për kohë më të gjatë. Lidhjet e mia me Profetin janë si ato të një dege me një tjetër e si të kyçit të dorës me llërën. Për Allah, në qoftë se Arabët bëhen bashkë e më hapin luftë, unë nuk do frikem, nuk do largohem nga mejdani e nuk do ngurroj t'i mbërthej për zverku, me ndihmën e Zotit. Sigurisht, është detyra ime të përpiqem ta shpëtoj dheun nga ky njeri i paskrupullt[409] e pervers, deri sa të ndahen njëherë e mirë grimcat e baltës nga kokrrat e grurit.

**Pjesë e së njëjtës letër, në fund të saj:**

Shporru nga unë, moj botë! Ti e ke kapistrën hedhur për turiri, jo unë. Se unë e kam çliruar veten nga kurthet e tua, kam dalë nga pushteti yt dhe e kam shmangur ecjen nëpër vendet e tua kënetore. Ku janë ata që ke mashtruar me joshjet e tua? Ku janë njerëzit që ke tunduar me stolitë e tua? Të

[409] Mu'avia.

gjithë janë mbyllur nëpër varre dhe janë fshehur nëpër varreza. Për Atë Zot, po të kishe qenë qenie e prekshme e me trup që mund të ndiejë dhimbje, do të të kisha ndëshkuar, siç ka caktuar Ai, për gjithë ata njerëz që ke futur në rrugë të keqe e i ke djegur në afshin e pasioneve, për gjithë ata popuj që ke hedhur në shkatërrim dhe për gjithë ata sundimtarë, që i ke bërë vegla të rrënimit e pastaj i ke mbyllur në varre, ku s'ka më as ecje përpara, as kthim prapa. Kushdo që hodhi hapa nëpër thepat e humnerat e tua, u gremis në to, kushdo që notoi në dallgët e tua, u mbyt në to; vetëm ata që ditën t'u shmangen kurtheve të tua, morën mbështetje shpirtërore dhe fituan shpëtim. Kush të njeh e të rri larg, në siguri, nuk thyhet, as mërzitet, edhe sikur punët t'i bëhen të vështira. Bota është për të si ajo dita në perëndim e sipër.

Shporru nga unë, se, për Allah, unë s'të mëgjunjem të më poshtërosh, as e liroj kapistallin që të kam hedhur, që të mundesh ti, pastaj, të më çosh nga të duash. Për Atë Zot, që më jep ymrin e fuqinë për qëllimet e mia, Aliu do ushtrohet në të ushqyer deri sa të kënaqet vetëm me një copë buke e të mjaftohet vetëm me kripën që i jep lezet, e në të adhuruar - deri sa sytë t'i rrjedhin me lotët, si ai kroi që zhduket bashkë me shterjen e ujit[410]. Si mund të mendohet Aliu i kënaqur e me gjithë të mirat përpara, shtrirë e i përgjumuar si lopët që e mbushin barkun drejt e nga lëndinat, e si dhitë që kullosin barin e gjelbër e mbyllen pastaj në vathë?! Iu thafshin sytë, po të katandiset pas kaq vitesh të gjata në gjendjen e asaj kafshës që vetëm ha, mbyllet në strofkë dhe pastaj dremit!

I bekuar është kush përmbush detyrimet që ka ndaj Zotit e duron mundimet; kush s'i lejon vetes gjumë për natën, e kur ky e mund, shtrihet për dheu me llërët e tij në vend të jastëkut; kush s'i mbyll dot sytë nga frika e Ditës së Gjykimit; kush e mban trupin përherë jashtë shtresave e buzët në pëshpërimë të heshtur të kujtimit të Tij, si dhe kush i fshin mëkatet me anë të lutjeve të pareshtura për ndjesë.

**"Ata janë nga an' e Zotit. Dhe dijeni, se vetëm ata nga an' e Zotit do fitojnë."**

(Kur'ani, 58:22).

Prandaj o Ibn Hunejf, ki frikë nga Zoti e kënaqu me bukën tënde, që

[410] Në devocion e adhurim të pandërprerë për Zotin dhe me mallin e shpërblimit të premtuar prej Tij.

të mund t'i ikësh Ferrit.

---

[1]Fedeku është një vend pjellor e i gjelbëruar pranë Medinës. Ai u përkiste hebrenjve, të cilët ia dorëzuan Profetit në bazë të traktatit të paqes që lidhën midis tyre në vitin 7 A.H. pas rënies së Kajberit, kur hebrenjtë e kuptuan fuqinë e vërtetë të muslimanëve dhe hoqën dorë nga kundërshtimi i mëtejshëm i tyre. Në vlerësim të faljes që akordoi Profeti për të gjithë ata që kërkuan mbrojtjen e tij, hebrenjtë i dërguan një mesazh paqeje, në të cilin propozonin t'i lëshonin Fedekun në shkëmbim të garancive që territoret e tyre nuk do të ktheheshin në fusha beteje. Profeti e pranoi këtë kërkesë dhe shpalli amnisti për ta. Kjo tokë u bë pronë e tij personale, pa asnjë pjesëtar tjetër; në fakt, s'mund të kishte të tillë, se muslimanët kanë pjesë vetëm në pronat e fituara me xhihad, si pré lufte. Prona e fituar pa xhihad quhet 'fej', të drejtën e pronësisë mbi të e ka vetëm Profeti dhe nuk lejohet që në të të ketë pjesë njeri tjetër. Lidhur me këtë, Zoti thotë:

**"Për ato që i dha Zoti Profetit të Tij prej tyre, ju nuk ngatë kuaj, as deve; Zoti u jep fuqi të dërguarve të Tij mbi kë të dojë, sepse është Fuqiplotë përmbi çdo gjë."**

(Kur'ani, 59:6).

Askush nuk e ka vënë ndonjëherë në diskutim faktin që Fedeku ishte marrë pa luftë e që, për rrjedhim, ishte pronë personale e Profetit, apo që mbi të nuk kishte të drejtë njeri tjetër, përveç Profetit. Historiani Taberi shkruan:

Fedeku është pronë personale e Profetit, sepse muslimanët nuk përdorën për të as kuajt dhe as devetë e tyre. (*et-Tarikh*, et-Taberi, vol. 1, ff. 1582-1583, 1589; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, vol. 2, ff. 224-225; *es-Sireh*, Ibn Hisham, vol. 3, f. 368; *et-Tarikh*, Ibn Khaldun, vol. 2, pj. II, f. 40; *Tarikh ul-khamis*, ed-Dijarbakri, vol. 2, f. 58; *es-Sireh*, el-Halebi, vol. 3, f. 50).

Të njëtën gjë shkruan edhe dijetari i shkencave të historisë e gjeografisë, Ahmed ibn Jahja el-Baladhuri (vdekur më 892):

> Fedeku ishte pronë vetjake e Profetit, sepse muslimanët nuk kishin përdorur për të kuajt dhe devetë e tyre. (*Futuh ul-Buldan*, f. 37).

Vetë Umer bin Khatabi e konsideronte Fedekun si pronë të pandashme të Profetit, kur deklaronte:

> Prona e Beni Nadirit është një nga ato që Zoti ia ka dhuruar Lajmëtarit të Tij; për marrjen e saj nuk janë ngarë as kuaj dhe as deve. (*es-Sahih*, el-Bukhari, vol. 4, f. 46; vol. 7, f. 82; vol. 9, ff. 121-122; *es-Sahih*, Muslim, vol. 5, f. 151; *es-Sunen*, Ebu Da'ud, vol. 3, ff. 139-141; *es-Sunen*, en-Nesa'i, vol. 7, f. 132; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 1, ff.

25, 48, 60, 208; *es-Sunen ul-kubra*, el-Bejhaki, vol. 6, ff. 296-299).

Po kështu, është pranuar si një fakt i padiskutueshëm, se Profeti ia kishte dhuruar këtë pronë së bijës, Fatimesë, qysh kur ishte gjallë. Tregohet nga Ebu Sa'id el-Khudriu përmes el-Bezarit, Ebu Ja'las, Ibn Ebi Hatimit, Ibn Mardawejhit e të tjerëve, si dhe nga Abdullah ibn Abbasi përmes Ibn Mardawejhit:

Kur iu zbulua vargu, 'jepu të afërmve në fis sa u takon, edhe hallexhiut, edhe kurbetçiut; por mos prish (gjë) më kot' (Kur'ani, 17:26), Profeti thirri: "O Fatime, Fedeku është yti!" (*ed-Durr ul-menthur*, es-Sujuti, vol. 4, f. 177; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 7, f. 46; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 3, f. 349; *Tefsir Ruh ul-me'ani*, el-Alusi, vol. 15, f. 62).

Kur erdhi në fuqi Kalifi i Parë, ia mori Fedekun Fatimesë dhe e largoi prej tij me përdhunë, duke pretenduar se këtë e kërkonin interesat e shtetit. Kështu historianët shkruajnë:

> Kalifi i Parë ia mori Fedekun Fatimesë. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 16, f. 219; *Wafa ul-wafa*, es-Samhudi, vol. 3, f. 1000; *es-Sawa'ik ul-muhrikeh*, Ibn Haxhar el-Mekki, f. 32).

Fatimeja ngriti zërin kundër kësaj padrejtësie. Ajo protestoi tek Ebu Bekri, duke i thënë:

> Ju po ma merrni Fedekun, megjithëse Profeti ma ka dhuruar vetë qysh kur ishte gjallë.

Ebu Bekri i kërkoi të dëshmonte që Fedeku i ishte bërë dhuratë. Në favor të saj dhanë dëshmi Imam Aliu dhe Umm Aimani[411], por ato u quajtën të papranueshme nga Kalifi i Parë, kështu që pretendimi i Fatimesë u hodh poshtë, si i ngritur mbi thënie false. Lidhur me këtë, Imam Baladhuri shkruan:

> Fatimeja i tha Ebu Bekrit se i Dërguari i Allahut ia kishte dhënë asaj Fedekun, kështu që duhej lënë në pronësi të saj. Ky i kërkoi një dëshmi e për këtë erdhi Umm Aimani. Por ai i tha: "O bijë e Profetit, ti e di që dëshmimi nuk është i pranueshëm, veçse kur bëhet nga dy burra ose nga një burrë e dy gra".

Faktet e paraqitura më lart tregojnë se Fedeku ka qenë pronë personale e Profetit dhe se ai ia kishte bërë dhuratë së bijës, duke ia kaluar në pronësi qysh në gjallje të tij;

[411] Ummi Aimani ishte një grua e moshuar, që shërbente vullnetarisht në familjen e Profetit dhe që kishte qenë kujdestarja e tij që në vogëli. Ajo ishte e ëma e Usameh ibn Zeid ibn el-Harithit. Profeti i Shenjtë e kishte zakon të thoshte: "Pas nënës time, Ummi Aimani është nëna ime" (el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 4, f. 63; et-Taberi, *Tarikh*, vol. 3, f. 3460; Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, vol. 4, f. 1793; Ibn ul-Athir, *Usd ul-ghabeh*, vol. 5, f. 567). Profeti është shprehur për të si për një nga njerëzit e Parajsës (Ibn Sa'd, *Tabakat*, vol. 8, f. 192; Hafiz Ibn Haxher el-Askalani, *el-Isabeh*, vol. 4, f. 432).

megjithatë Kalifi i Parë ia hoqi pronësinë dhe e dëboi prej Fedekut, duke mos pranuar as dëshminë e Imam Aliut e të Umm Aimanit, me pretekstin se kushti i dëshmimit nuk plotësohej dot vetëm me dëshminë e një burri dhe një gruaje. Në mbështetje të Fatimesë dolën edhe Hasani e Huseini, por edhe dëshmia e tyre u hodh poshtë, duke thënë që dëshmitë e të vegjëlve e të pasardhësve nuk mund të pranohen, kur bëhen në favor të prindërve të tyre. Pas kësaj doli si dëshmitar në mbështetje të Fatimesë edhe Rabahu, një skllav i Profetit të Shenjtë, por as atij s'ia pranuan dëshminë (*Futuh ul-buldan*, el-Baladhuri, vol. 1, f. 35; *et-Tarikh*, el-Jakubi, vol. 3, f. 195; *Muruxh uxh-Dheheb*, el-Mes'udi, vol. 3, f. 237; *el-Avail*, Ebu Hilal el-Askari, f. 209; *Wafa ul-vafa*, es-Samhudi, vol. 3, ff. 999, 1000-1001; *Mu'xhem ul-buldan*, Jakut el-Hamavi, vol. 4, f. 239; *Sherh Nehxhul Belaga*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 16, ff. 216, 219-220, 274; *el-Muhala*, Ibn Hazm, vol. 6, f. 507; *es-Sireh el-Halebijeh*, vol. 3, f. 361; *et-Tefsir ul-Kebir*, Fakhr ed-Din er-Raziu, vol. 29, f. 284).

Lidhur me këtë shtrohet pyetja: Përderisa ishte e pranuar pronësia e Fatimesë mbi Fedekun, siç e ka sqaruar edhe Imam Aliu në këtë letër[412], ç'kuptim kishte t'i kërkoje pronares së tij të gjente dëshmi në mbështetje të pretendimit të saj? Në rrethana të tilla, barra e dëshmimit nuk bie më mbi personin që ushtron efektivisht pronësinë, por mbi atë që e kundërshton këtë pretendim, sepse vetë pronësia përbën një provë në favor të atij që e zotëron pronën faktikisht. Në këto kushte, i takonte Kalifit të Parë që të para-qiste prova të ligjshmërisë së sekuestrimit të tokës; e nëse do të ishte i paaftë ta bënte një gjë të tillë, atëhere vetë përdorimi i pronës nga Fatimeja do përbënte provën e pronësisë së ligjshme të saj. Pra, s'kishte kuptim që të kërkoje prej saj prova të tjera.

Është interesant të kujtojmë se kur i bëheshin kërkesa të tjera të kësaj natyre, Ebu Bekri vendoste në favor të tyre, duke quajtur si provë vetë pretendimin dhe pa kërkuar prova apo dëshmi të llojeve të tjera për të vërtetuar bazueshmërinë e tij. Lidhur me këtë, disa studjues të haditheve shkruajnë:

> Xhabir ibn Abdullah el-Ensariu tregon se i Dërguari i Zotit i kishte premtuar t'i jepte një sasi gjërash nga plaçka e luftës, që pritej të vinte nga Bahreini. Por ajo arriti pasi Profeti kishte vdekur, në ditët e Ebu Bekrit. Ky i fundit kishte shpa-llur se kushdo që kishte ndonjë pretendim lidhur me Profetin e Zotit apo ndonjë premtim nga ana e tij, duhej të paraqitej tek ai për t'ia thënë. Kështu Xhabiri kishte shkuar tek Ebu Bekri dhe i kishte thënë se Profeti i kishte premtuar se do t'i jepte këto e ato gjëra nga plaçka e sjellë prej Bahreinit. Ebu Bekri ia dha të gjitha. (*es-Sahih*, el-Bukhari, vol. 3, ff. 119, 209, 236; vol. 4, f. 110; vol. 5, f. 218; *es-Sahih*, Muslim, vol. 7, ff. 75-76; *el-Xhami us-sahih*, et-Tirmidhi, vol. 5, f. 219; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 3, ff. 307-308; *et-Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 2, pj. II, ff. 88-9).

Në komentet e tyre për këtë traditë, Ibn Haxher el-Askalani (1372-1449) dhe

[412] Me shprehjen, 'ne e kishim Fedekun në pronësinë tonë'.

Badrud-Din Mahmud ibn Ahmed el-Ajni el-Hanefi (1361-1451) kanë shkruar:

> Kjo traditë çon në përfundimin se mund të pranohet si e mirëqenë edhe dëshmia e një bashkëluftëtari që është i njohur për ndershmëri, qoftë dhe sikur ajo të jetë e vetme dhe në favor të tij. Është fakt që Ebu Bekri s'i kërkoi Xhabirit dëshmi të tjera plotësuese për pretendimin që kishte. (*Fet'h ul-bari fi Sherh Sahih ul-Bukhari*, vol. 5, f. 380; *Umdat ul-Keri fi Sherh Sahih ul-Bukhari*, vol. 12, f. 121).

Po, nëse ishte e ligjshme t'i jepej pronësi Xhabirit mbi bazën e një opinioni të mirë, pa qenë nevoja e dëshmive apo provave plotësuese, çfarë e pengoi miratimin e kërkesës së Hazretes Fatime, për të cilën ekzistonte një opinion jo më pak i mirë? Në qoftë se opinioni i mirë bëri punë në rastin e Xhabirit, duke pranuar *a priori*[413] pamundësinë që ai të përfitonte me anë të mashtrimit, pse prestigji po aq i lartë i Fatimesë[414] nuk mjaftoi për të pranuar që ajo s'mundej kurrsesi t'i vishte Profetit thënie false, vetëm për hir të pasurisë? Besnikëria ndaj së drejtës dhe ndershmëria e saj pranoheshin nga të gjithë dhe duhej të kishin qenë të mjaftueshme për ta quajtur të bazuar pretendimin e saj, përveç faktit që në favor të saj ishin dhe dëshmitë e Imam Aliut e të Umm Aimanit.

Thuhet shpeshherë që kjo çështje nuk mund të zgjidhej në favor të Fatimesë vetëm mbi bazën e këtyre dëshmive, meqë Kur'ani e shpreh në këtë mënyrë principin e dëshmimit:

**"Atëhere thirr të dëshmojnë dy dëshmitarë nga burrat tuaj, e nëse nuk ka dy burra, merr një burrë dhe dy gra nga ata që pranon si dëshmitarë."**

(Kur'ani, 2:282).

Por, në qoftë se ky parim do kishte qenë universal dhe nuk do lejonte asnjë përjashtim, do duhej zbatuar në çdo rast, ndërkohë që njihen raste kur nuk është vepruar sipas tij. Kur një Arab, për shembull, pati një diskutim me Profetin lidhur me një deve, Khuzemie bin Thalibi dha dëshmi në favor të Profetit dhe kjo dëshmi e tij u gjykua e barazvlefshme me dy, sepse askush nuk dyshonte në ndershmërinë dhe vërtetësinë e njeriut, në favor të të cilit jepej kjo dëshmi. Ishte pikërisht kjo cilësi e tij që e bëri Profetin e Shenjtë t'i jepte titullin Dhush-Shehadetejn[415] (*es-Sahih*, el-Bukhari, vol. 4, f. 24; vol. 6, f. 146; *es-Sunen*, Ebu Da'ud, vol. 3, f. 308; *es-Sahih*, en-Nesa'i, vol. 7, f. 302; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 5, ff. 188, 189, 216; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 2, f. 448; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 2, f. 114; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 1, ff. 425-426; *el-Musanaf*, es-Sanani, vol. 8, ff. 366-368).

Ky episod tregon qartë, si mund të ruhej universaliteti i ajetit të dëshmimit në raste

---

[413] Pa diskutim.

[414] Të paktën.

[415] Ai, dëshmia e të cilit vlen sa dëshmitë e dy dëshmitarëve të zakonshëm.

të veçanta, pa rënë aspak në kundërshtim me ligjet e drejtësisë. Në qoftë se një dëshmi në favor të Profetit gjykohej e barabartë me dy, falë ndershmërisë së padiskutueshme të tij, pse nuk mund të mjaftonte dëshmia e Aliut dhe e Umm Aimanit në favor të Fatimesë, duke u nisur nga morali, madhështia dhe ndershmëria e saj? Për më tepër, ky varg nuk thotë që s'mund të ketë rrugë tjetër për gjykimin e një pretendimi, përveç dy mundësive që përshkruhen në të. Lidhur me këtë, Kadi Nurullah et-Tustari (1549-1610) ka shkruar në *Tefsir Ihkak ul-Hakk*, në kapitullin e Mataenit:

> Nuk qëndron pikëpamja kundërshtare, sipas së cilës dëshmia s'mund të quhet e plotë vetëm me deklaratën e Umm Aimanit, sepse ka mjaft hadithe që e quajnë korrekte dhënien e vendimit mbi bazën e një dëshmie të vetme. Përvoja e transmetuar prej tyre nuk është quajtur në asnjë rast dhunim i porosive Kur'anore; në fakt, ky varg thotë vetëm se një vendim mund të jepet me fuqinë e dëshmisë së dy burrave ose të një burri e dy grave dhe se dëshmia e tyre është e mjaftueshme. Këtu nuk duket se thuhet që, veç dëshmive të dëshmitarëve, nuk u dashka pranuar arsye tjetër, apo që vendimi s'u dashka dhënë mbi bazën e ndonjë motivi tjetër; përndryshe do duhej argumentuar që ky është kuptimi i vetëm i këtij ajeti. Sepse jo çdo kuptim është argument përfundimtar, prandaj kjo hamendje duhet lënë mënjanë, aq më tepër që tradita flet qartë për kuptime të tjera, të ndryshme, duke treguar se largimi nga kuptimi i përgjithshëm i ajetit nuk do të thotë medoemos shpërfillje e tij. Së dyti, ajeti lejon zgjedhjen midis dëshmisë së dy burrave ose të një burri e dy grave. Në qoftë se me anë të traditës mund të shtohet edhe një rrugë e tretë, duke e marrë vendimin edhe mbi bazën e mënyrave të tjera të dëshmimit, atëhere, pse u dashka pranur medoemos, se qenka dhunuar një ajet Kur'anor?

Ka shumë raste kur pretendenti nuk ka qenë i detyruar të jepte dëshmi të dy burrave apo të një burri e dy grave në mbështetje të kërkesës së tij. Në qoftë se ka ekzistuar vetëm një dëshmi dhe pretenduesi është betuar mbi Kur'an, pretendimi i tij është quajtur i ligjshëm dhe është marrë vendim në favor të tij. Lidhur me këtë, janë më shumë se dymbëdhjetë shokë të Profetit të Shenjtë që tregojnë sa vijon:

> I Dërguari i Zotit, Ebu Bekri dhe Umeri e kishin zakon që në raste të caktuara të vendosnin me autoritetin e një dëshmie të vetme dhe me betimin mbi Kur'an.

Shokë të ndryshëm të Profetit dhe dijetarë të drejtësisë shpjegojnë se këto lloj vendimesh merreshin kryesisht në çështjet e të drejtave, pronave dhe transaksioneve. Kjo praktikë është përdorur edhe nga të tre kalifët që pasuan vdekjen e Profetit - Ebu Bekri, Umeri dhe Uthmani (Muslim, *Sahih*, vol. 5, f. 128; Ebu Da'ud, *Sunen*, vol. 3, ff. 308-309; et-Tirmidhi, *Sahih*, vol. 3, ff. 627-629; Ibn Maxheh, *Sunen*, vol. 2, f. 793; Ahmed ibn Hanbel, *Musned*, vol. 1, ff. 248-315, 323; vol. 3, f. 305; vol. 5, f. 285; Malik ibn Enes, *el-Muwata*, vol. 2, ff. 721-725; el-Bejhaki, *Sunen ul-kubra*, vol. 10, ff. 167-176; Darkutni, Sunan, vol. 4, ff. 212-215; el-Hejthemi, *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 4, f. 202; el-Mutteki el-Kindi, *Kenz ul-'ummal*, vol. 7, f. 13).

Por, nëse vendimet mund të merreshin me fuqinë e një dëshmie dhe të betimit,

del se Kalifi i Parë mund t'i kishte kërkuar Fatimesë që të betohej, përderisa e gjykonte të paplotësuar kushtin e dëshmisë. Pas kësaj ai duhej të jepte një vendim të favorshëm. Fakti që nuk u ndoq as kjo praktikë, tregon se qëllimi i vërtetë i tërë kësaj historie ka qenë të hidhej baltë mbi besueshmërinë e Fatimesë, në mënyrë që të mos ngrihej më çështja e trashëgimisë së saj në të ardhmen.

Pasi u hodh poshtë mbi këtë bazë pretendimi i Fatimesë dhe nuk u pranua që Fedeku kishte qenë dhuratë e Profetit për të, ajo e kërkoi të drejtën e saj në bazë të rregullit të trashëgimisë, duke thënë:

> 'Në qoftë se nuk pranohet fakti që Profeti ma ka dhuruar, të paktën nuk mund të mohohet që Fedeku dhe të ardhurat e Khajberit e të tokave rreth Medinës kanë qenë prona të Profetit dhe që unë jam pasardhësja e vetme e tij'. Por edhe trashëgiminë ia mohuan, nisur nga një hadith i vetëm *(ehad),* të transmetuar vetëm nga Ebu Bekri. Sipas tij, i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Ne Profetët nuk kemi trashëgimtarë dhe çdo gjë që lëmë pas vetes, përdoret për lëmoshë". (el-Bukhari, *Sahih*, vol. 4, f. 96; vol. 5, ff. 25-26, 115, 117; vol. 8, f. 185; Muslim, *Sahih*, vol. 5, ff. 153-155; et-Tirmidhi, *Sahih*, vol. 4, ff. 157-158; Ebu Da'ud, *Sunen*, vol. 3, ff. 142-143; en-Nesa'i, *Sahih*, vol. 7, f. 132; Ahmed ibn Hanbel, *Musned*, vol. 1, ff. 4, 6, 9, 10; el-Bejhaki, *Sunen*, vol. 6, f. 300; Ibn Sa'd, *Tabakat*, vol. 2, pj. II, ff. 86-87; et-Tabari, *Tarikh*, vol. 1, f. 1825; *Tarikh al-khamis*, vol. 2, ff. 173-174).

Ndërkaq duhet shënuar që për këtë thënie nuk kishte dijeni njeri tjetër dhe që asnjë nga sahabët e tjerë të tij nuk e kishte dëgjuar Profetin të shprehej me fjalët që pretendonte Kalifi i Parë; e, megjithatë, ajo u reklamua si hadith i tij. Xhelaludin Sujutiu (1445-1505) dhe Shihabudin Ahmed ibn Muhammed el-Hejthemiu (1504-1567) kanë shkruar për këtë çështje:

> Pas vdekjes së Profetit, kishte mendime të ndryshme lidhur me trashëgiminë e tij e askush nuk kishte ndonjë ide të saktë për këtë çështje. Atëhere Ebu Bekri tha se e kishte dëgjuar të Dërguarin e Zotit të thoshte: "Ne Profetët nuk lëmë trashëgimtarë dhe çdo gjë që lëmë pas vetes, përdoret për lëmoshë". (*Tarikh ul-khulefa'*, f. 73; *es-Sawa'ik ul-muhrikeh*, f. 19).

Në fakt, është vështirë të besosh se Profeti mund të mos u thoshte njerëzve që do duhej të trashëgonin prej tij, se nuk do trashëgonin gjë prej tij, ndërkohë që një gjë të tillë ia paska thënë një pale të tretë, që nuk kishte me të asnjë lidhje gjaku. Për më tepër, historia e këtij hadithi u bë publike pikërisht nga pala që duhej të gjykonte pretendimin mbi Fedekun e që ishte dhe vetë pretendente. Në këto rrethana, si mund të jetë e lejueshme paraqitja e një hadithi në mbështetje të vetvetes, një hadith që s'ishte dëgjuar nga njeri tjetër? Thuhet se ky hadith duhet besuar, duke u nisur nga pozicioni i lartë i Ebu Bekrit. Por, nëse këtij hadithi i duhej besuar për shkak të madhështisë e të pozitës, pse nuk duhej besuar edhe pretendimi i Fatimesë për dhuratën, duke u nisur nga ndershmëria

dhe besueshmëria e saj, pa marrë pastaj parasysh se në favor të saj ishin edhe dëshmitë e Imam Aliut e të Umm Aimanit me të tjerë? Në qoftë se për rastin e tij ndihej nevoja e një dëshmimi më të fuqishëm, atëhere pse nuk kërkohej dëshmim i mëtejshëm i hadithit të transmetuar nga Kalifi i Parë, i cili bie në kundërshtim me rregullin e përgjithshëm të Kur'anit lidhur me trashëgiminë?! Si ka mundësi të thuhet që ky hadith është në pajtim me qëndrimin e përgjithshëm Kur'anor për trashëgiminë, edhe pse është kaq i dobët, për nga mënyra e paraqitjes, dhe kaq qëllimlig e i diskutueshëm, po të gjykosh nga faktet? Sepse problemi i trashëgimisë së profetëve pasqyrohet fare qartë në Kur'an, ku Zoti ka thënë shprehimisht:

**"... Dhe Sulejmanit i ra të trashëgojë Da'udin,"**

(Kur'ani, 27:16).

ndërkohë që në një vend tjetër pohohet përmes fjalëve të Profetit Zekerija':

**"Jepmë, pra, nga ana Jote një trashëgimtar që të trashëgojë nga unë e të trashëgojë nga familja e Jakubit."**

(Kur'ani, 19:5-6).

Trashëgimi që përmendet në këto vargje i referohet pasurisë. Ta interpretosh në kuptimin figurativ, si trashëgim të dijeve profetike, jo vetëm që nuk do të ishte e saktë, por do të ishte edhe kundër fakteve e logjikës së shëndoshë. Dijet dhe profetësimi nuk janë objekte trashëgimie, sepse s'e kanë cilësinë të transmetohen përmes trashëgimisë, përndryshe do duhej të kishin qenë profetë të gjithë pasardhësit e profetëve. Nuk ka kuptim që të bëhet një përjashtim e të pranohet që pasardhësit e disa profetëve mund ta trashëgojnë aftësinë e profetësimit, kurse të tjerët janë të zhveshur nga ky bekim. Është interesant se ideja e transmetimit të aftësisë profetike me anë të trashëgimisë është hedhur nga ata që i kanë kundërshtuar përherë shi'itët, për të cilët Imameti dhe Khilafeti janë objekte trashëgimie, që i përkasin vetëm Ehl-i Beitit. A nuk do të bëhej profetësia e trashëgueshme, nëse do thuhej që ky ajet u referohet vetëm aftësive profetike?

Nëse nuk do duheshin njohur vërtet pasardhësit e Profetit, siç pretendonte Kalifi i Parë mbi bazën e këtij hadithi, pse, atëhere, e harroi fare atë hadith, kur pranoi për një çast ta njihte kërkesën e Fatimesë për trashëgim, duke shkruar dhe dokumentin përkatës? Lidhur me këtë, Nuredin Ali ibn Ibrahim Halebiu (1567-1635) citon Shemsedin Jusuf el-Hanefijen (1185-1256):

> Ebu Bekri ishte në minber, kur Fatimeja iu afrua dhe i tha: "O Ebu Bekr, Kur'ani do ta lejojë bijën tuaj t'ju trashëgojë, kurse unë s'u dashka ta trashëgoj atin tim?!" Ebu Bekri filloi të qante, zbriti nga katedra dhe nisi t'i shkruante një dokument lidhur me Fedekun. Në këtë kohë erdhi Umeri dhe e pyeti ç'ishte duke bërë.

Ebu Bekri iu përgjigj: "Është një dokument që e kam shkruar për Fatimenë lidhur me trashëgiminë e saj nga i ati". Umeri tha: "Kjo do t'i dëmtojë shumë muslimanët, në një kohë që Arabët ju kanë shpallur luftë, siç e dini dhe vetë". Dhe Umeri e mori dokumentin dhe e grisi. (*es-Sireh el-Halebijeh*, vol. 3, ff. 361-362).

Çdo njeri i arsyeshëm, që analizon këtë sjellje të tyre, mund të dalë lehtë në përfundimin se ky hadith ishte jo thjesht i gabuar, por i trilluar qëllimisht, për të zhvatur pronësinë mbi Fedekun. Pas kësaj Fatimeja hoqi vetë dorë prej pronës së saj, duke e lënë me amanet të mos lejonin asnjërin prej tyre që të merrte pjesë në xhenazen e saj. Aisheja tregon:

Fatimeja, bija e Profetit të Shenjtë, i drejtoi Ebu Bekrit[416] një kërkesë, ku i kërkonte trashëgiminë mbi pronat që kishte lënë i Dërguari i Allahut, të cilat ia kishte dhuruar vetë Zoti, sidomos në Medinë dhe Fedek, si dhe gjithë ç'kishte mbetur nga taksa një-e-pestë mbi të ardhurat vjetore të banorëve të Khajberit …. Por Ebu Bekri s'pranoi t'i jepte gjë. Atëhere Fatimeja u zemërua, e humbi respektin për të dhe s'i foli me gojë deri në fund të jetës së saj …. Kur vdiq, burri i saj, Ali ibn Ebi Talibi, e varrosi natën. Ai s'e lajmëroi fare Ebu Bekrin për vdekjen e saj dhe ia bëri vetë lutjet funerale të varrimit … (el-Bukhari, *Sahih*, vol. 5, f. 177; vol. 8, f. 185; Muslim, *Sahih*, vol. 5, ff. 153-155; el-Bejhaki, *Sunen*, vol. 4, f. 29; vol. 6, ff. 300-301; Ibn Sa'd, *Tabakat*, vol. 2, pj. II, f. 86; Ahmed ibn Hanbel, *Musned*, vol. 1, f. 9; et-Tabari, *Tarikh*, vol. 1, f. 1825; Ibn Kethir, *el-Bidaje we'n-Nihaje*, vol. 5, ff. 285-286; Ibn Ebi'l-Hadid, Sherh, vol. 6, f. 46; dhe Samhudi, *Wafa ul-wafa*, vol. 3, f. 995).

Ummi Xha'feri, e bija e Muhammed ibn Xha'ferit, tregon për kërkesën që i kishte bërë Fatimeja Esma bint Umeit, pak përpara se të vdiste:

Kur të vdes, dua të më lajë Aliu dhe të mos lejojë njeri tjetër të më futet në shtëpi.

Pasi vdiq Fatimeja, Aisheja deshi të futej në shtëpi, por Esmaja i tha: "Mos hyr!". Aisheja u ankua tek Ebu Bekri[417] duke i thënë: "Ajo Kasamsja[418] po përzihet shumë në marrëdhëniet tona me të bijën e të Dërguarit të Zotit …". Atëhere Ebu Bekri shkoi e qëndroi tek dera e i tha: "O Esma, pse i ndalon gratë e Profetit të futen në shtëpinë e së bijës së të Dërguarit të Zotit?" Esmaja u përgjegj: "Ajo vetë më ka urdhëruar të mos lejoj njeri të futet …". Ebu Bekri i tha: "Bëj si të ka thënë, atëhere". (*Hiljet ul-ewlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 2, f. 43; *es-Sunen ul-kubra*, el-Bejhaki, vol. 3, f. 96; vol. 4, f. 334; *Ansab*

[416] Pasi u bë kalif pas vdekjes së Profetit të Shenjtë.

[417] I cili ishte i ati i Aishesë.

[418] Grua nga fisi Kasam, prej nga ishte Esmaja.

*ul-ashraf*, el-Baladhuri, vol. 1, f. 405; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 4, ff. 1897-1898; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 5, f. 524; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 4, ff. 378-379).

Fatimeja e kishte porositur edhe Imam Aliun që të varrosej natën e të mos lejonte njeri tjetër që të vinte në vdekjen e saj, që Ebu Bekri dhe Umeri të mos lajmëroheshin as për vdekjen dhe as për varrimin e saj, dhe që Ebu Bekri të mos lejohej të thoshte lutje mbi trupin e saj.

Kur vdiq, Aliu e lau dhe e varrosi në qetësinë e natës, pa e lajmëruar Ebu Bekrin dhe Umerin, kështu që ata nuk morën vesh gjë për varrimin e saj. Muhammed ibn Umer el-Wakidi (747-823) shkruan lidhur me këtë ngjarje:

> Është fakt i ditur nga të gjithë se Aliu ia fali asaj xhenazen gjatë natës, vetëm në shoqërinë e el-Abbasit[419] dhe të el-Fadlit[420]. Asnjë njeri tjetër nuk u lajmërua.

Është kjo arsyeja që varri i Fatimesë ka mbetur i fshehtë e i panjohur dhe që askush nuk është i sigurtë lidhur me vendndodhjen e tij. (*el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 3, ff. 162-163; *al-Musanaf*, el-Hanefi, vol. 4, f. 141; *Ansab ul-ashraf*, el-Baladhuri, vol. 1, ff. 402, 405; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, vol. 4, f. 1898; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 5, ff. 524-525; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 4, ff. 379-380; *Tarikh*, et-Tabari, vol. 3, ff. 2435-2436; *Tabakat*, Ibn Sa'd, vol. 8, ff. 19-20; *Wafa ul-Wafa*, Samhudi, vol. 3, ff. 901-902, 904, 905; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 16, ff. 279-281).

Nuk është e drejtë që t'ia veshësh këtë pakënaqësi të Fatimesë një mllefi të saj të çastit, sepse kjo do t'ia ulte shumë vlerat personalitetit të saj të lartë. Po të kishte qenë reagimi i saj rezultat i pasionit, Imam Aliu nuk do ta kishte lejuar që të mbante qëndrime të tilla; por s'ka të dhëna që të tregojnë se Imam Aliu e gjykonte pretendimin e saj si të pabazuar. Tek e fundit, si mund të ishte pakënaqësia e saj pa vend dhe shfrim i pakontrolluar i ndjenjave e emocioneve, kur kënaqësia apo pakënaqësia e saj përkonin gjithmonë me vullnetin e Zotit? Këtë gjë e provon vetë Profeti me këtë thënie të tij:

> O Fatime, Zoti zemërohet me zemërimin tënd dhe gjen kënaqësi në kënaqësinë tënde. (el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 3, f. 153; Ibn ul-Athir, *Usd ul-ghabeh*, vol. 5, f. 522; Ibn Haxher el-Askalani, *el-Isabeh*, vol. 4, f. 366 dhe *Tahdhib ul-tahdhib*, vol. 12, f. 441; en-Nesa'i, *el-Khasa'is ul-kubra*, vol. 2, f. 265; el-Mutteki el-Hindi, *Kenz ul-'ummal*, vol. 13, f. 96; vol. 16, f. 280; el-Hejthemi, *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 9, f. 203).

---

[419] Xhaxhai i Imam Aliut dhe i Profetit.

[420] I biri i tij.

# Një histori e shkurtër e Fedekut pas vdekjes së Fatimesë

Shkaku që na detyron të merremi me historinë e Fedekut e të japim një pasqyrë historike të dokumentuar të ngjarjeve që lidhen me të gjatë tre shekujve të mëvonshëm, ka të bëjë me tre probleme kryesore:

a. Rregulli i moszbatimit të trashëgimisë së profetëve, që thuhet se është vendosur nga Profeti i Shenjtë, sipas të cilit pronat e Profetit bëhen pas vdekjes së tij pjesë e thesarit publik dhe pronë e të gjithë muslimanëve, është, në fakt, një rregull që e ka vendosur Kalifi i Parë. Atë e kanë hedhur poshtë gjithë pasardhësit e tij, që nga Umeri e Uthmani, dhe deri tek Umejjadët e Abbasidët. Duhet thënë se ligjshmëria e korrektësia e kalifateve të mëvonshme pretendohet e bazuar në të njëjtat themele e praktika si Kalifati i Parë.

b. Imam Aliu e pasardhësit e Fatimesë nuk kanë patur kurrë dyshime në ligjshmërinë e korrektësinë e qëndrimit të tyre ndaj Fedekut. Ata kanë ngulur këmbë e provuar në mënyrë të vazhdueshme se Fatimeja nuk kërkonte gjë që s'i takonte, por kishte qenë gjithmonë në të drejtën e saj. Kjo vijimësi e konsekuencë hedh poshtë gjithë pretendimet e Kalifit të Parë për mashtrim nga ana e saj dhe e pasardhësve të saj.

c. Sa herë që ndonjë nga kalifët kujtohej ta merrte seriozisht zgjidhjen e problemit të Fedekut, duke u nisur nga porositë e Zotit, duke respektuar drejtësinë e barazinë dhe duke e rivënë të drejtën në vend të saj siç e kërkojnë rregullat islame, Fedeku u është rikthyer në zotërim pasardhësve të Fatimesë.

1. Kalifi i Dytë ka qenë ai që është sjellur më ashpër me Fatimenë për çështjen e Fedekut e trashëgiminë e saj, siç e pohon edhe vetë ai:

> Kur vdiq i Dërguari i Zotit, shkuam së bashku me Ebu Bekrin tek Ali ibn Ebi Talibi dhe i thamë: "Si mendon lidhur me ato që ka lënë i Dërguari i Zotit?" Ai u përgjegj: "Ne kemi më shumë të drejta lidhur me Profetin e Shenjtë". Unë i thashë: "Dhe mbi pronat e Khajberit?" Ai u përgjegj: "Po, edhe mbi pronat e Khajberit". Unë i thashë: "Edhe mbi të Fedekut?" Ai ma ktheu: "Po, edhe mbi të Fedekut". Atëhere i thashë: "Për atë Zot, ne të themi jo, edhe sikur të na e sharrosh zverkun qysh tani!" (el-Hejthemi, *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 9, ff. 39-40).

Siç është kujtuar dhe më parë, ishte Umeri ai që mori dokumentin e Fedekut dhe

e grisi. Por kur vetë Umeri u bë kalif (634-644), ua ktheu Fedekun trashëgimtarëve të Profetit të Shenjtë. Jakut el-Hamawi (1178-1229), historian e gjeografi i famshëm, i cili është marrë me studimin e problemit të Fedekut, thotë:

> Kur Umer ibn Khatabi u bë kalif e korri fitore të shumta, muslimanët fituan pasuri të mëdha dhe thesari publik i përmbushte nevojat e Kalifatit. Atëhere ai mori një vendim të kundërt me atë të paraardhësit të tij, duke ua kthyer[421] pasardhësve të Profetit. Atë kohë mbi Fedekun kishte pretendime Ali ibn Ebu Talibi dhe Abbas ibn Abdul-Muttalibi.
>
> Aliu thoshte se Profeti i Shenjtë ia kishte dhuruar Fedekun Fatimesë qysh kur ishte gjallë, kurse Abbasi e mohonte këtë gjë dhe thoshte: "Kjo pronë ka qenë në zotërim të Profetit të Shenjtë e unë kam pjesë në të si një nga trashëgimtarët e tij". Ata s'po i jepnin dot zgjidhje kësaj pune, prandaj u drejtuan tek Umeri për ndihmë[422]. Por ky nuk pranoi të gjykonte midis tyre e u tha: "Ju të dy e dini më mirë se unë problemin tuaj. Unë vetëm mund t'jua jap". (el-Baladhuri, *Mu'xhem ul-buldan*, vol. 4, ff. 238-239; es-Samhudi, *Wafa ul-wafa*, vol. 3, f. 999; *Tahzib al-lughah*, vol. 10, f. 124; Ibn Menzur, *Lisan ul-Arab*, vol. 10, f. 473; *Taxh ul-arus*, vol. 7, f. 166).

Arsyeja pse Umeri e Ebu Bekri nuk e dhanë Fedekun qysh në krye ishte e natyrës politike e ekonomike, jo vetëm fetare, si mund të mendohet. Sapo gjendja ekonomike dhe politike e Kalifatit u përmirësua e pesha e të ardhurave nga Fedeku s'ndihej më aq shumë, Umeri e gjykoi të udhës ta ndryshonte vendimin që ishte marrë më parë lidhur me të.

2. Kur u bë kalif Uthmani, pas vdekjes së Umerit (644-656), ia dha Fedekun Merwan ibn Hakamit, që ishte farefis i tij (el-Bejhaki, *es-Sunen ul-kubra*, vol. 5, f. 301; es-Samhudi, *Wafa ul-wafa*, vol. 3, f. 1000; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 1, f. 198). Në fakt, kjo ka qenë një ndër arsyet e armiqësimit të muslimanëve kundër Uthmanit, që përfundoi me revoltën kundër tij dhe me vrasjen e tij (*el-Ma'arif*, Ibn Kutejbe, f. 195; *el-Ikd ul-ferid*, Ibn Abd Rabbih, vol. 4, ff. 283, 435; *et-Tarikh ul-mukhteser*, Ebu'l-Fida, vol. 1, f. 168; *et-Tarikh*, Ibn el-Wardi, vol. 1, 204). Ibn Ebi'l-Hadidi shprehet në këtë mënyrë në *Sherh Nehxhul Belaga*:

Ndërsa më përpara Fatimeja e pretendonte këtë pronë herë si trashëgimi e herë

[421] Fedekun.

[422] Ngjarja që lidhet me Fedekun është futur për të demonstruar problemin e trashëgimisë nga vëllai apo xhaxhai i të ndjerit që nuk ka lënë djem pas. Lidhur me këtë çështje ka shumë debate midis shkollave të ndryshme islame. Por në këtë libër problemi është parë vetëm në aspektin e tij historik.
Në këtë rast Abbasi nuk kishte ç'kërkonte, sepse nuk mund të tregonte që kishte pjesë në këtë pronë. Madje as pasardhësit e tij nuk e shihnin pjesë të pronave të tyre, dhe kur u bënë kalifë e mbretër. Ata e përvetësuan këtë pronë ose falë pozicionin të tyre si kalifë, ose ua kthenin pasardhësve të Fatimesë, kur vendosnin të ishin vetëm governatorë.

si dhuratë[423], më vonë ajo u zhvendos fare nga pretendimet e pronësisë mbi të.

Në këtë mënyrë Fedeku ra nën zotërimin e Merwanit. Nga shitja e prodhimeve të tij ai arrinte të grumbullonte një vlerë prej të paktën dhjetë mijë Dinarësh në vit. Gjatë disa viteve prodhimi u pakësua disi, por rënia e të ardhurave ishte e pandjeshme. Ky ka qenë fitimi që merrej zakonisht prej kësaj prone deri në kohën e kalifatit të Umer ibn Abdul-Azizit (më 718). (Ibn Sa'd, *Tabakat*, vol. 5, ff. 286, 287; *Shubh ul-asha*, vol. 4, f. 291).

3. Pas ardhjes në krye të Kalifatit të Mu'avie ibn Ebu Sufianit (661-680), ai u bë partner në pronën e Fedekut, krahas me Merwanin e të tjerë. Ai i njohu Merwanit vetëm një të tretën, një të tretën tjetër ia dha Amr ibn Uthman ibn Affanit, kurse të tretën e fundit ia dha të birit, Jezidit. Kjo ndodhi pas vdekjes së Imam Hasanit dhe kishte për qëllim 'të provokonte pasardhësit e Profetit të Shenjtë , siç thotë el-Jakubi në *Tarikh*, vol. 2, f. 199.

Kjo pronësi e trefishtë vazhdoi deri sa vetë Merwani u bë vetë kalif dhe e mori të gjithë Fedekun nën zotërimin e tij. Pas kësaj, ai ua dhuroi dy të bijve të tij, Abdul-Malikut dhe Abdul-Azizit. Më vonë Abdul-Azizi ia dhuroi pjesën e tij të birit, Umer ibn Abdul-Azizit.

4. Pasi erdhi në fronin e kalifit, Umer ibn Abdul-Azizi (717-720) është deklaruar në këtë mënyrë lidhur me çështjen e Fedekut:

> Në fakt, Fedeku ka qenë midis gjërave që Zoti i kishte dhuruar të Dërguarit të Zotit, sepse për marrjen e tij nuk ishte grahur asnjë kalë apo deve …

Më tutje, ai trajtonte ecurinë e këtij problemi gjatë kalifateve të mëparshme:

> Pastaj Merwani ia dha[424] babait tim dhe Abdul-Malikut, më vonë u bë imja dhe e Walidit e Sulejmanit[425]. Kur u bë kalif Walidi (705-715), ia kërkova pjesën e tij e ai ma dha. Kështu i bashkova të tre pjesët e tani nuk kam pasuri tjetër më shumë për zemër sesa Fedekun. Në këtë mënyrë, unë po e kthej atë në gjendjen që ka qenë.

Këtë qëndrim ia njoftoi me një letër governatorit të tij në Medinë[426], duke e urdhëruar të përmbushte atë që kishte thënë në fjalimin e tij. Në këtë mënyrë, Fedeku u erdhi përsëri në pronësi fëmijëve të Fatimesë. Lidhur me këtë, Ebu Hilal el-Askeriu do të shkruante:

---

[423] Nga i ati, Profeti Muhammed.

[424] Fedekun.

[425] Dy djemtë e Abdul-Malikut.

[426] Ebu Bekr ibn Muhammed ibn Amr ibn Hazmit.

Ky ishte akti i parë që synonte në zhdukjen e padrejtësive: Rikthimi i tij fëmijëve të Aliut. (*el-Avail*, f. 209).

5. Kur u bë kalif Jezid ibn Abdul-Maliku (720-724), ai i shpronësoi fëmijët e Aliut dhe e mori Fedekun për vete. Në këtë mënyrë Fedeku ra përsëri në duart e Beni Merwanëve, siç kishte qenë më parë. Këta e kaluan dorë më dorë, deri sa kalifatit të tyre i erdhi fundi dhe në fuqi erdhën Beni Abbasitë.

6. Kur Ebu'l-Abbas Abdullah es-Safahu u bë kalifi i parë i dinastisë Abbaside (749-754), ai ua ktheu Fedekun fëmijëve të Fatimesë, duke ia dhënë në dorëzim Abdullah ibn Hasan ibn Hasan bin Ali ibn Ebi Talibit.

7. Pasi erdhi në fron Ebu Xha'fer Abdullah el-Mensur Dawanakiu (754-775), ky ua mori Fedekun fëmijëve të Imam Hasanit, duke e uzurpuar përsëri.

8. Kur u bë kalif Muhammed el-Mehdi ibn Mensuri (775-785), ua ktheu Fedekun prapë fëmijëve të Fatimesë.

9. Më vonë Fedekun e morën Musa el-Hadi ibn el-Mehdiu (785-786) e vëllai i tij Harun er-Rashidi (786-809). Në këtë mënyrë Fedeku mbeti nën zotërimin e Beni Abbasive deri sa u bë kalif el-Mamuni (813-833).

10. El-Mamun el-Abbasi ua riktheu pronën pasardhësve të Fatimesë në vitin 826. Lidhur me këtë el-Mehdi ibn Sabik shkruan:

> Një ditë el-Mamuni vendosi të ulej e të dëgjonte ankesat e njerëzve e të gjykonte problemet e tyre. Rasti i parë, me të cilin u mor, e trishtoi shumë. Ai thirri avokatin e Fatimesë, bijës së Profetit të Shenjtë. Erdhi një burrë i moshuar dhe qëndroi para tij. Ai i argumentoi el-Mamunit dhe el-Mamuni e kundërshtonte tërë kohës, deri sa më në fund u mposht. (*el-Avail*, f. 209)

El-Mamuni mblodhi juristët islamë dhe i pyeti për pretendimin e Beni Fatimesë. Ata i treguan se i Dërguari i Zotit ia kishte dhuruar Fedekun Fatimesë dhe se pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, Fatimeja i kishte kërkuar Ebu Bekrit t'ia njihte në pronësi. Por ky i kishte kërkuar dëshmitarë për pretendimin lidhur me këtë dhuratë. Ajo kishte sjellë si të tillë Aliun, Hasanin, Huseinin dhe Ummi Aimanin, të cilët kishin dëshmuar në favor të saj, po Ebu Bekri nuk ua kishte pranuar dëshminë. Atëhere el-Mamuni i pyeti juristët e islamit: "Ç'mendim keni ju për Ummi Aimanin?" Ata i thanë: "Ajo është një nga gratë, për të cilën Profeti i Shenjtë ka thënë se e ka vendin në Parajsë". El-Mamuni diskutoi me ta gjerë e gjatë, duke i detyruar ta pranonin argumentin vetëm pasi të faktohej me prova, deri sa u vërtetua qartë se Aliu, Hasani, Huseini dhe Ummi Aimani kishin dëshmuar të vërtetën. Kur kjo u pranua në mënyrë të njëzëshme, ai ua ktheu Fedekun pasardhësve të Fatimesë. (*et-Tarikh*, el-Jakubi, vol. 3, ff. 195-196).

El-Mamuni urdhëroi që prona e Fedekut të regjistrohej pasuri e pasardhësve të Fatimesë, dhe kështu u bë. Pastaj dokumentin e firmosi vetë el-Mamuni. Më në fund ai i shkruajti një letër Kusam ibn Xha'ferit, governatorit të tij në Medinë, në të cilën thuhej:

> Mëso që Prijësi i Besimtarëve[427], në ushtrim të autoritetit që i është veshur nga feja e shenjtë si kalif, pasardhës e farefis i Profetit të Shenjtë, e ka gjykuar veten si të merituar për të vepruar sipas sjelljeve të Profetit të Shenjtë dhe për të përmbushur porositë e tij. Si kryetar i këtij shteti, ai është i autorizuar që t'u rijapë personave të ligjshëm çdo pasuri apo gjë tjetër, që Profeti i Shenjtë u ka dhuruar, kushdo qofshin ata. Suksesi e siguria e Prijësit të Besimtarëve është në duart e Zotit, prandaj edhe është veçanërisht i zellshëm për të vepruar në mënyrën që i jep kënaqësinë e Zotit të Madhëruar.
>
> Rezulton se Profeti i Shenjtë ia ka dhuruar pronën e Fedekut bijës së tij, Fatimesë, dhe e ka transferuar pronësinë e tij në emrin e saj. Ky është fakt i vërtetuar qartë. Asnjë nga pasardhësit e Profetit të Shenjtë nuk mendon ndryshe për këtë çështje. Fatimeja ka kërkuar në mënyrë të vazhdueshme atë që duhej quajtur e përligjur nga autoriteti[428] që kishte të drejtën e vendimit. Prijësi i Besimtarëve e gjykon si të drejtë dhe të përshtatshme që t'ua kthejë Fedekun pasardhësve të Fatimesë. Në këtë mënyrë, duke vendosur drejtësinë e Zotit të Madhëruar, ai shpreson të fitojë afërsinë e Tij. Në këtë mënyrë, duke vënë në zbatim porositë e Profetit të Shenjtë, ai shpreson të fitojë edhe vlerësimin e tij. Prijësi i Besimtarëve ka urdhëruar që akti i ridhënies së Fedekut të regjistrohet sipas të gjitha rregullave. Këto urdhra të mia u duhen transmetuar gjithë nëpunësve përkatës.
>
> Pas kësaj, do të zbatohet zakoni i mbetur qysh pas vdekjes së Profetit të Shenjtë që në çdo grumbullim haxhilerësh, të paraqiten ata që thonë se Profeti i Shenjtë u ka premtuar ndonjë dhuratë apo donacion, se kërkesa e tyre do pranohet dhe premtimi i tij do përmbushet. Sigurisht, Fatimeja kishte një të drejtë më të madhe, që kërkesat lidhur me dhurimin e Fedekut nga Profeti i Shenjtë t'i plotësoheshin.
>
> Prijësi i Besimtarëve ka urdhëruar nënshtetasin e tij Mubarak et-Taberiun që t'ua riktheje Fedekun pasardhësve të Fatimesë, bijës së Profetit të Shenjtë, me të gjithë kufijtë e tij, të drejtat e tij, skllevërit që punojnë në të, korrjet e drithërat si dhe gjërat e tjera. E njëjta gjë i shpallet Muhammed ibn Jahja ibn Hasan ibn Zijad ibn Ali ibn Husein ibn Ali ibn Ebi Talibit dhe Muhammed ibn Abdullah ibn Hasan ibn Ali ibn Husein ibn Ali ibn Ebi Talibit.

[427] Në të gjitha rastet e citimit të këtij titulli në këtë fragment, me të cilësohet kalifi el-Mamun.

[428] Ebu Bekri, Kalifi i Parë.

> Prijësi i Besimtarëve i ka caktuar ata të dy si agjentë që përfaqësojnë pronarët e tokave, trashëgimtarët e Fatimesë. Ky është vullneti i Prijësit të Besimtarëve dhe Zoti e ka frymëzuar t'i bindet e të fitojë kënaqësinë e Tij e të Profetit të Shenjtë. Njoftoni për këtë dhe vartësit tuaj. Silluni me Muhammed ibn Jahjain e Muhammed ibn Abdullahun në po atë mënyrë si jeni sjellur kundrejt Mubarak et-Taberiut. T'i ndihmoni të dy për çdo gjë që ka të bëjë me lulëzimin, përmirësimin dhe zhvillimin e tij[429], si dhe për rritjen e prodhimit të tij, me vullnet të Zotit.
>
> Dhe me kaq e mbyll këtë letër.
>
> Kjo letër është shkruar këtë të Mërkurë, dy netë pas Dhu'l-Kidesë së vitit 826.

11. Gjatë kalifatit të el-Mamunit, Fedeku ka qenë në zotërim të pasardhësve të Fatimesë, gjë që ka vazhduar edhe gjatë kalifateve të el-Mutasimit (833-842) dhe el-Wasikut (842-847).

12. Kur në krye të kalifatit erdhi Xha'fer el-Mutewakili (847-861), i cili shquhej për armiqë-sinë e tij ekstreme ndaj pasardhësve të Profetit të Shenjtë, si të atyre që kishin vdekur edhe të atyre që jetonin atë kohë, dha urdhër që Fedeku t'u merrej fëmijëve të Fatimesë e t'i dhurohej Harmaleh el-Hexhamit. Pasi vdiq el-Hexhami, ai ia dhuroi el-Bazairit, një vendasi të Tabaristanit. (*Kashf al-ghummah*, vol. 2, ff. 121-122; *al-Bihar*, bot. I, vol. 8, f. 108; *Safinet ul-bihar*, vol. 2, f. 351). Ebu Hilal el-Askeriu shkruan që emri i tij ishte Abdullah ibn Umer el-Bazair dhe shton:

> Në Fedek ndodheshin njëmbëdhjetë palma hurmaje, që i kishte mbjellur vetë Profeti i Shenjtë me duart e tij. Pasardhësit e Ebu Talibit e kishin bërë zakon t'i mblidhnin frytet e tyre dhe t'ua shpërndanin haxhilerëve që vinin në Medinë. Në këtë mënyrë, siguronin një të ardhur të konsiderueshme, gjë që e mori vesh edhe al-Mutewakili. Ai urdhëroi Abdu-llah ibn Umerin ta mblidhte prodhimin e tyre dhe ta shtypte e ta bënte lëng. Ky dërgoi një njeri të quajtur Bishr ibn Umejjah eth-Thekafi, që e zbatoi urdhrin dhe e bëri verë lëngun e hurmave. Por nuk arriti ta shpinte në Basra[430], sepse vera iu prish rrugës, kurse vetë Mutewakilin e kishin vrarë. (*el-Avail*, f. 209).

13. Pas vrasjes së Mutewakilit, në fronin e tij u ngjit i biri, el-Muntasiri (861-862), i cili urdhëroi në vitin 862 që Fedeku t'u kthehej prapë pasardhësve të Imam Hasanit e Imam Huseinit. Përveç tij, ai u njohu edhe donacionet që u kishte bërë Ebu Talibi.

(Referenca për pikat 1 deri 13: el-Baladhuri, *Futuh ul-buldan*, vol. 1, ff. 33-38 dhe

[429] Fedekut.

[430] Tek kalifi.

*Mu'xhem ul-buldan*, vol. 4, ff. 238-240; el-Jakubi, *et-Tarikh*, vol. 2, f. 199; vol. 3, ff, 48, 195-196; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, vol. 2, ff. 224-225; vol. 3, ff. 457, 497; vol. 5, f. 63; vol. 7, f. 116; Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-ferid*, vol. 4, ff. 216, 283, 435; es-Samhudi, *Wafa ul-wafa*, vol. 3, ff. 999-1000; Ibn Sa'd, *et-Tabakat*, vol. 5, ff. 286-287; es-Sujuti, *Tarikh ul-Khulefa'*, ff. 231-232, 356; el-Mes'udi, *Muruxh udh-dheheb*, vol. 4, f. 82; *Sireh Umer ibn Abdul-Aziz*, Ibn ul-Xheuzi, f. 110; *Subh al-asha*, vol. 4, f. 291; *Xhamharah rasail al-Arab*, vol. 2, ff. 331-332; vol. 3, ff. 509-510; *Alam un-nisa*, vol. 3, ff. 1211-1212; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 16, ff. 120-122; *el-Avail*, f. 209; *Keshf al-ghummeh*, Vol. 2. f. 120-122; el-Mexhlisi, *el-Bihar*, vol. 8, ff. 107-108).

14. Pasi vdiq al-Muntasiri (862), rezulton se Fedeku u është marrë përsëri pasardhësve të Fatimesë. Ebu'l-Hasan Ali ibn Isa el-Irbili (vdekur më 1293) thotë lidhur me këtë:

> El-Mutadidi (892-902) ua ktheu Fedekun pasardhësve të Fatimesë. Më pas ua mori përsëri el-Muktafi (902-908). Thuhet gjithashtu se ua ka kthyer përsëri el-Muktadiri (908-932). (*Keshf ul-ghummeh*, vol. 2, f. 122; el-Mexhlisi, *el-Bihar*, vol. 8, f. 108; *Safinah*, vol. 2, f. 351).

15. Dhe, pas gjithë këtyre shekujve uzurpimi e rikthimi, Fedekun e kanë në duar përsëri uzurpatorët e tij. Por duket se trashëgimtarët e tyre nuk merren më me historinë e tij.

> **"Mos vallë duan prapë gjykimin e injorancës së kohëve pagane? Kush tjetër mund të gjykojë më mirë se Zoti për ata që vërtet besojnë?"**

(Kur'ani, 5:50)

## 46. Letër

### *Një nëpunësi të tij*

Ti je nga ata, që me mbështetjen e tij më ndihmon në rrënjosjen e fesë e me përkrahjen e tij - të ruaj kufijtë e kërcënuar e të thyej kryeneçësinë e mëkatarit. Kërko ndihmën e Zotit në gjithçka që bën e që të mban në ankth. Shto pak rreptësi në sjelljen e urtë dhe qëndro zemërbutë, aty ku butësia është më e mirë. Vepro me ashpërsi, kur s'mund të bëhet ndryshe. Mblidhi flatrat me modesti përpara nënshtetasve. Priti përzemërsisht dhe ruaj qetësinë në sjelljet me ta. Trajtoi barabar kur i sheh, përshëndet e takon, dhe dëgjoi me vëmendje të njëllojtë kur duan këshillën tënde, që i fuqishmi të mos shpresojë prej teje lëshime dhe i pafuqishmi të mos e humbë shpresën tek drejtësia jote.

Wes-selam.

## 47. Amanet

***Për Imam Hasanin dhe Imam Huseinin, pas atentatit të Ibn Mulxhemit***

Ju këshilloj t'i jepeni Zotit e të mos i lakmoni kënaqësitë e kësaj bote, edhe sikur vetë ato t'ju rendin pas. Të mos ju vijë keq, kur ju mohohet gjë e saj. Flisni të vërtetën e vepronі në mënyrë të tillë, që të prisni shpërblim. Të jeni armiq të shtypësve dhe ndihmës të të shtypurve.

Ju këshilloj ju dhe gjithë fëmijët e mi e anëtarët e familjes time, si dhe këdo tjetër, të cilit mund t'i bien në dorë shkrimet e mia, që të keni frikë prej Zotit, t'i mbani parasysh punët tuaja dhe të mbani raporte të mira me të tjerët, sepse kam dëgjuar gjyshin tuaj, që thoshte: "Sheshimi i mosmarrëveshjeve me njëri-tjetrin është më i mirë se lutjet dhe agjërimi".

Mbani Zotin parasysh në sjelljet me jetimët dhe mos i lini të vuajnë nga uria e të rrënohen nën sytë tuaj.

Mbani Zotin parasysh në marrëdhëniet me fqinjët tuaj, sepse Profeti këshillohej me ta. Ai na nxiste e këshillonte edhe ne në të mirë të tyre, aq sa mendonim mos u linte pjesë në trashëgim.

Mbani parasysh Zotin në çështjet e Kur'anit. Askush nuk duhet t'jua kalojë në veprimin mbi bazën e tij.

Mbani parasysh Zotin në punët e lutjes, sepse lutja është shtyllë për fenë tuaj.

Mbani parasysh Zotin në punët e shtëpisë së Tij[431]. Mos e braktisni sa të jeni gjallë, se nuk do t'ju kursejnë, po ta braktisni.

Mbani parasysh Zotin në punët e xhihadit, duke përdorur në rrugën e Tij pasurinë, jetën dhe gjuhën tuaj.

Nderojeni farefisninë e shpenzoni për të tjerët. Mos u bëni të huaj për njëri-tjetrin e mos i prishni lidhjet me njëri-tjetrin. Mos hiqni dorë nga urdhërimi i të mirës dhe ndalimi i të keqes, ndryshe do ju mundë djallëzia dhe Zoti nuk do t'jua vërë më veshin, kur të doni t'i kërkoni.

O bij të Abdul-Muttalibit, mos derdhni gjak muslimani duke u përligjur me vrasjen e Imam Aliut. Hapni sytë: Mos vrisni për llogari time, përveçse atë që vrau.

[431] Të Qa'bes në Mekë, si dhe të xhamisë në përgjithësi.

Prisni sa të vdes nga goditja që më ka dhënë[432]. Vetëm atëhere mund t'ia merrni jetën, por vetëm me një të goditur; mos e torturoni e mos ia prisni gjymtyrët, se kam dëgjuar të Dërguarin e Zotit, që thoshte, 'mos i prisni duart e këmbët, edhe sikur të jenë të një qeni të tërbuar'.

## 48. Letër

*Mu'avies*

Mllefi e gënjeshtra ia ulin vlerat njeriut në punët e tij të fesë e të kësaj bote dhe shfaqin të metat e tij para syve që vëzhgojnë çdo veprim të tij. Siç e dini, s'mund të kapet ajo që është caktuar të mbetet larg jush. Shumë njerëz kanë patur qëllime të gabuara dhe janë betuar për Atë Zot[433], por vet Ai ua ka hequr maskën. Prandaj kini frikë nga dita kur i lumturi do jetë kush ia bëri vetes fundin të lumtur[434], dhe i penduari do jetë kush i shkoi Djallit pas, pa asnjë kundërshtim.

Na bëni thirrrje për marrëveshje përmes Kur'anit, ndonëse nuk jeni njeri i tij; po ne i përgjigjemi Kur'anit, jo juve.

## 49. Letër

*Mu'avies*

Kjo botë të largon nga bota tjetër. Ata që i jepen, s'fitojnë gjë prej saj, veç faktit që shtohet makutëria e lakmia e tyre për të. Të përkushtuarit ndaj saj s'kënaqen me çfarë i marrin, për shkak të asaj që ende s'ia kanë marrë. Në fund vjen ndarja nga gjithçka e mbledhur dhe rrënimi i gjithçkaje që dukej e vendosur një herë e përgjithmonë. Mund të kesh siguri për të ardhmen vetëm kur mëson nga koha e kaluar.

---

432 Vrasësi. Vini re barazinë e plotë që kërkon Imam Aliu në trajtimin e vrasësit: Jetë për jetë dhe goditje për goditje.

433 Se do t'ia dilnin mbanë qëllimeve të tyre. Duke u betuar kështu, synonin të mashtronin njerëzit, se gjoja vepronin në linjën dhe me pëlqimin e Zotit.

434 Me vepra të mira.

## 50. Letër

***Komandantëve të ushtrisë***

Nuk duhet kurrsesi që oficeri ta ndryshojë sjelljen ndaj atyre që ka nën vete, çfarëdo grade të arrijë dhe çfarëdo prestigj e pushtet që t'i jepet. Ai ka për detyrë t'i përdorë favoret që i dha Zoti për t'u ndenjur sa më afër njerëzve të tij e për t'u bërë mirë vëllezërve të tij.

Kurse detyra ime ndaj jush është të mos ju mbaj gjë të fshehtë, përveçse në kohë lufte, të mos vendos për ndonjë çështje pa u këshilluar me ju, përveçse në çështje feje, të mos lë pas dore përmbushjen e të drejtave tuaja, por t'i mbaj parasysh e t'i respektoj një për një; së fundi, është detyra ime t'ju trajtoj të gjithëve barabar përpara së Drejtës.

E pasi t'i kem përmbushur të gjitha këto detyra të miat, për ju bëhet e detyrueshme që t'i shprehni Zotit mirënjohje për Mirësinë e Tij e të më binděni e mos dredhoni, kur ju bëhet thirrje, as t'u shmangeni punëve të mira, por t'i përballni mundimet për hir të së Drejtës. E nëse s'veprohet kështu, askush nuk do të jetë më i ulët në sytë e mi, sesa ai që shkel përmbi detyrat. Atëhere do ta rrit ndëshkimin për një të tillë e pas kësaj askush nuk duhet të shpresojë nga unë ndonjë lëshim. Të njëjtin zotim duhet të merrni dhe ju nga oficerët që keni nën vete[435], duke u sjellur në mënyrë që Zoti t'i bëjë punët tuaja si i dëshironi ju.

## 51. Letër

***Mbledhësve të taksave e tatimeve mbi tokën***

Nga shërbëtori i Zotit, Aliu, Prijës i Besimtarëve, nëpunësve të të ardhurave.

Ai që s'e ka frikë vendin për ku është nisur, nuk çon përpara asgjë që e mbron. Ju e dini që detyrimet që ju janë vënë janë të pakta e që shpërblimet për to janë të mëdha. Edhe sikur të mos kishte patur ndëshkim për padrejtësinë e mosbindjen, që Zoti jua ka ndaluar, shpërblimi për t'u ndenjur larg[436] do t'ju

[435] Raportet që këtu përshkruhen si të detyruara mes Imamit dhe komandantëve ushtarakë duhet të përsëriten në çdo hallkë ku ka marrëdhënie epror-vartës. Në fakt, ky është parimi kryesor, mbi të cilin ndërtohet çdo ushtri moderne dhe demokratike.

[436] Padrejtësisë e mosbindjes. Pra, për të qenë vetëm i drejtë, i mirë e njerëzor, duke u përpjekur për t'u

kishte nxitur aq sa duhet për të ndalur vrapin drejt tyre. Tregohuni të drejtë me njerëzit dhe mirëkuptoni hallet e tyre, sepse jeni rojet e thesareve të tyre, përfaqësuesit e tyre dhe ambasadorët e Imamit të tyre.

Mos ia prekni askujt burimet bazë e mos e pengoni të përmbushë nevojat e tij më jetike. Mos ua shisni veshjet dimërore e verore për llogari të taksave të tyre, as gjedhët, me të cilët punojnë, as skllevërit. Mos fshikulloni njeri për hir të parave. Mos prekni pronën e njeriu, qoftë musliman a i pafé nën mbrojtjen tonë, veç rasteve kur gjeni kuaj e armë që mund të përdoren kundër Islamit, sepse s'është mirë për muslimanët t'ua lënë këto gjëra armiqve të tij e t'i lënë të fitojnë epërsi.

Mos ia mohoni vetes këshillat e mira, ushtrisë - sjelljet e mira, shtetasve - ndihmën, dhe Zotit - fuqizimin e fesë së Tij. Përpiquni në rrugën e Zotit, se kjo është detyrim për ju. Zoti do që ne e ju bashkë t'i jemi mirënjohës sa më shumë e ta ndihmojmë me gjithë fuqitë që kemi. Se s'ka fuqi, përveçse me Zotin.

## 52. Letër

*Governatorëve e nëpunësve të vendeve të ndryshme lidhur me lutjet*

Ta falni namazin e drekës[437] tok me të tjerët kur të zgjatet hija e gardhit të vathës së dhive sa vetë gardhi. Faleni namazin e iqindisë[438] tok me ta kur dielli është ende lart e ka mbetur ditë aq sa duhet për të përshkuar distancën dy farsakh[439]. Faleni namazin e akshamit[440] kur agjëruesi mbyll agjërimin dhe pelegrini[441] kthehet nga Arafati. Faleni namazin e jacisë[442] bashkarisht pasi bie terri e deri në një të tretën e natës. Thuajeni lutjen e mëngjesit të gjithë bashkë, sapo njeriu të nisë të shquajë fytyrën e tjetrit pranë tij.

T'i thoni lutjet bashkë me njerëzit e barabar me më të pafuqishmin

---

bërë mirë të tjerëve, duke i nxitur të bëjnë mirë, si dhe duke u u kthyer mendjen nga bërja e së keqes.

437 Lutja e mesditës, në arabisht *zuhr*.

438 Lutja e pasdites, në arabisht *asr*.

439 Rreth gjashtë milje.

440 Lutja e perëndimit të diellit ose e mbrëmjes, në arabisht *maghrib*.

441 Haxhiu.

442 Lutja e natës, në arabisht *isha'*.

midis tyre, që të mos e ndiejnë veten keq kur ndodhen pranë jush.

### 53. Qarkore[I] me udhëzime

***Imam Aliu e ka shkruar këtë qarkore për Malik Eshter Nekhaiun[443]. Ai e emëroi Eshterin governator të Egjiptit dhe të zonave përreth, me të marrë lajme që tregonin se pozitat e Muhammed bin Ebi Bekrit në atë vend kishin filluar të lëkundeshin. Ky është dokumenti më i gjatë dhe përmban numrin më të madh të perlave[444]***

Me Emrin e Zotit, të Dhembshurit, Mëshirëplotit.

Kjo është ajo që shërbëtori i Zotit, Aliu, Prijës i Besimtarëve, i urdhëron Malik bin Harith el-Eshterit në qarkoren që i drejton, me të cilën e bën governator të Egjiptit për administrimin e të ardhurave të tij, luftimin e armiqve të tij, mirëqenien e popullit të tij dhe lulëzimin e qyteteve të tij.

Ai e porosit t'i përkushtohet Zotit, të pëlqejë bindjen ndaj Tij dhe të përmbushë ç'është urdhëruar në Kur'an përmes porosive të Tij të detyrueshme e të këshillueshme, prijëset e vetme për në virtyt, pa u bërë i ashpër kurrë, përveçse kur luftohet e padrejta dhe shpërfillet e drejta, dhe pa ia kursyer Zotit të Lavdishëm mbështetjen me anë të zemrës, dorës e gjuhës, sepse Zoti ka marrë përsipër me Emrin e Tij të Madh që të ndihmojë këdo që e mbështet dhe të mbrojë këdo që e përkrah.

---

443 Malik Eshteri ishte kryetar i fisit Nekie, kryekomandant i ushtrive të Imam Aliut. I kishin dhënë emrin 'Tigri që nuk e njeh frikën', për shkak të trimërisë së tij të pashoqe.

444 Kjo letër përbën ungjillin e principeve të administrimit sipas Kur'anit, që ka për synim vendosjen e një qeverisjeje të mirë e njerëzore. Kodi që ajo përmban, hedh dritë mbi aspektet e ndryshme të drejtësisë, ndihmës sociale dhe mëshirës; ai është një ligj i bazuar në logjikën e qeverisjes së arsyeshme e të devotshme, ku njerëzve u jepet drejtësi e mëshirë pavarësisht nga klasa, meritat dhe raca, ku varfëria nuk është as turp e as disavantazh, dhe ku drejtësia nuk paralizohet nga nepotizmi, favoritizmi, provincializmi dhe fanatizmi fetar; së fundi, ai është një përmbledhje vlerash morale.
Duke diskutuar për këtë letër, filozofi, shkrimtari, poeti dhe juristi i famshëm kristian Abdul-Mesih el-Anthaki, i cili ka vdekur aty nga fillimi i shekullit të 20-të, thotë: "Ajo përmban një kod shumë më të mirë e më të përpunuar se ai që na kanë lënë Moisiu dhe Hamurabi. Ky kod tregon se si duhet të jetë një administratë e njerëzishme dhe si duhet të funksionojë; ai përligj pretendimet e muslimanëve, sipas të cilave Islami kërkon të vendosë një administratë të perëndishme - të njerëzve, për njerëzit dhe nga njerëzit; dhe ai kërkon që sundimtari të sundojë jo për përmbushjen e ambicjeve e të kënaqësive të tij, por për t'u sjellë shtetasve lumturi, gjë që nuk është synuar nga asnjë fé tjetër përpara Islamit. Aliu duhet përgëzuar që futi parime dhe praktika të tilla në qeverinë e tij, si dhe për faktin që i hodhi në letër për brezat e së ardhmes".

Ai e porosit gjithashtu që ta shqitë zemrën nga pasionet dhe ta mbajë nën kontroll sa herë që ato ndizen e gjallërohen, sepse zemra të shpie drejt së keqes, po të mos ketë Zoti mëshirë.

**Njeriu me pushtet**

Pra dije, o Malik, se të kam caktuar në një vend ku ka patur qeverisje dhe përpara teje, si të mira ashtu dhe të këqija. Tani njerëzit do shohin çfarë bën ti, ashtu si ke parë ti sundimtarët para teje, dhe do të të qortojnë, ashtu si ti ata. E dihet se të virtytshmit njihen nga fama që Zoti ua ka përhapur gojë më gojë në popull. S'ka dyshim që kamjen e vërtetë mund ta sjellë vetëm bollëku i punëve të mira. Prandaj, mbaji pasionet nën kontroll dhe mos e ler zemrën të bëjë atë që s'të lejohet të bësh. Se zemrën do mund ta mbash në zap, vetëm kur t'i qëndrosh së mesmes mes asaj që ajo do, dhe asaj që ajo nuk do.

Mësoje zemrën me mëshirë për shtetasit dhe dhembshuri e mirësi kundrejt tyre. Mos u sill me ta si ato bishat gjakësore, që ndihen të nginjura vetëm pasi shqyejnë. Se njerëzit janë dy llojesh: Ose vëllezër të tu në fé, ose të ngjashëm të tu në krijim. Ata edhe do shkasin e futen në udhë të gabuar dhe mund të bëjnë të këqija sepse s'bëjnë kujdes, apo edhe me qëllim. Pra, jepua faljen dhe ndjei me po atë arsye që të shtyn t'i kërkosh Zotit falje dhe ndjesë për vete, sepse ti je mbi ta siç është Imami yt mbi ty, ndërkohë që Zoti është mbi ty dhe mbi atë që të ka caktuar ty. Ai të ka besuar mbarëvajtjen e punëve të tyre dhe të ka vënë në provë përmes tyre.

Mos e shko ndërmend t'ia kalosh Zotit në prestigj e të guxosh t'i dalësh kundër, sepse nuk ke fuqi të shmangësh dot Ndëshkimin e Hakmarrjen e Tij dhe nuk mund të bësh dot kurrë pa Ndjesën e Mëshirën e Tij. Mos u pendo kur fal, dhe ji i mëshirshëm në ndëshkim. Mos vepro nxitimthi kur je me inat, po gjej njëherë mënyrën, si të qetësohesh. Mos thuaj, 'mua më është dhënë autoritet, pra duhet të më bindeni kur urdhëroj', se kështu thyen zemrat, shthur fenë dhe rrënon veten[445]. E nëse pushteti që ke të bën krenar e arrogant, shiko pushtetin e pafund që Zoti ka mbi ty e që ti nuk e ke as mbi veten. Kjo do ta frenojë vanitetin tënd, do ta kurojë sëmundjen tënde dhe do

---

[445] Ky pretendim të detyron të kërkosh mbështetje në forca të tjera, jo nga Zoti. Natyrisht, Zoti nuk mund ta pëlqejë një gjë të tillë. Këto forca të tjera mund të jenë qeveria, partia apo grupe të ndryshme personash, që, në këto kushte, do mund të shndërroheshin në qeveri, parti e grupe servilësh. Në fakt, kjo është rruga e vendosjes së diktaturave personale ose e rënies në kaos e shthurje, gjë që përbën regres e rrënim edhe për vetë sundimtarin.

ta kthejë mbrapsht urtësinë që të ka ikur.

Ki kujdes, mos e mat veten me Zotin në Madhështinë e Tij e mos e përqas veten me Zotin në Pushtetin e Tij. Zoti mëgjunj këdo që do pushtet, dhe përul këdo që ndihet kryelartë.

Jepja Zotit hakun dhe jepua njerëzve hakun njësoj si vetes tënde e atyre që ke më pranë, apo atyre, për të cilët ndien simpati. Po të mos bësh kështu, do kthehesh në tiran. Dhe kur njeriu tiranizon krijesat e Zotit, armik i tij bëhet vet Zoti, jo më krijesat e Tij. Dhe kur Zoti armiqësohet me dikë, nuk i njeh më përligjje, por e lufton deri sa të jepet e pendohet. Asgjë s'e kthen më shpejt në mllef mëshirën e Zotit e s'e bie më afër shpagimin e Tij, sa vijimësia e shtypjes. Zoti e dëgjon lutjen e të shtypurit dhe e mban tiranin në vëzhgim të paprerë.

**Arti i drejtimit**

Lakmo të ecësh më shumë në rrugën që është më e paanshme në lidhje me të drejtën, më e gjithanshme në bërjen e drejtësisë, dhe më e favorshme në sigurimin e mbështetjes së popullit; se pakënaqësia e njerëzve të thjeshtë nuk do t'ia dijë për argumente, ndërkohë që kundërshtimi i pak njerëzve të rëndësishëm edhe mund të shpërfillet, po qe se ndjen pas shpine mbështetjen e njerëzve të thjeshtë. Sepse asnjë shtetas tjetër nuk është për sundimtarin më i bezdisshëm në çështjet e jetës së përditshme, më pak i gjendur në vështirësi, më armiqësor ndaj trajtimit të paanshëm, më i ngjitur në kërkimin e favoreve, më pak mirënjohës në kohën e shpërblimit, më i paqartë në shkaqet e mospranimit dhe më i paqëndrueshëm në çaste delikate, sesa njerëzit e elitës. Janë njerëzit e zakonshëm të shoqërisë shtyllat e fesë, fuqia e vërtetë e muslimanëve dhe mburoja kundër armiqve. Prandaj simpatitë e tua duhet të jenë për ta dhe prirja jote duhet të jetë drejt tyre.

Midis shtetasve, më larg prej teje dhe më i keqi në sytë e tu duhet të jetë ai që merret me zhbirimin e të metave të të tjerëve. Të gjithë njerëzit kanë të meta, por sundimtar është ai që di t'ua mbulojë. Mos nxirr në dritë çdo gjë që të rri fshehur, sepse detyra jote është të ndreqësh atë që mund të shikosh, sepse me të fshehurën merret vet Zoti. Pra, mbuloua sa të mundesh të metat, e Zoti do fshehë për ty të metat që nuk do doje t'i dinin të tjerët. Zgjidhi të gjitha nyjet e urrejtjes në popull dhe shkul nga vetvetja çdo rrënjë që pjell mëri. Shtiru si i paditur për gjërat që s'i ke ende të qarta.

Mos nxito t'u shkosh llafeve pas avazit[446], se përgojuesi bën hile, ndonëse të hiqet dashamirës.

**Bashkëpunëtorët**

Mos bëj këshilltarë të tu njerëz zemërvegjël, që ta presin hovin e bujarisë me frikën e varfërimit, as njerëz të tromaksur, që të bëjnë të ndihesh i squllët në drejtim, as persona të pangopur, që ta bëjnë të bukur mbledhjen e pasurive në rrugë të padrejta; sepse kopracia, frika dhe lakmia janë cilësi të ndryshme, por kanë të njëjtin thelb në pikëpamje të idesë së gabuar që krijojnë për Zotin.

Më i keqi ministër për ty do të ishte ai që u ka shërbyer atyre që drejtuan keq përpara teje e që u bashkua me ta në mëkat; prandaj mos e bëj një të tillë njeriun tënd të rëndësishëm, sepse do t'u bëhet të ligjve krah dhe tiranëve vëlla. Gjej në vend të tij një që ka zellin dhe autoritetin e tij, por jo dhe mëkatet e veset e tij; gjej atë që s'i ka ndihmuar kurrë tiranët në tiraninë e tyre, as mëkatarët në mëkatin e tyre; atë që do t'i kursejë shqetësimet dhe do të bëhet mbështetja jote më e mirë; atë që do të ketë respektin më të lartë ndaj teje e s'do ta mbajë mendjen tek të tjerët. Pra, të tillë t'i zgje-dhësh bashkëpunëtorët e tu më të ngushtë, si në jetën private dhe në atë publike.

Më të mirët për ty midis tyre do jenë ata që ta thonë hapur të vërtetën e që nuk të përkrahin në ato punë që Zoti ua ndalon njerëzve të Tij, dhe jo ata që të vijnë pas qejfit e që pajtohen me çdo gjë që bën e thua ti. Mbaj pranë ata që i druhen Zotit e që e duan të vërtetën. E, më në fund, mos mëso njeri të të lëvdojë e lajkatojë për veprime që nuk i ke bërë, sepse teprimi në lavde shpie në krenari dhe krenaria shpie në arrogancë.

Mos u jep të njëjtin pozicion e trajtim njerëzve të virtytit e të vesit, ndryshe i virtytshmi zvjerdhet prej virtytit, ndërkohë që perversi gjen mbështetje për vesin e tij. Jepi secilit vendin që i takon. Ajo që i jep më shumë nam të mirë sundimtarit midis shtetasve të tij është sjellja e mirë ndaj tyre, lehtësimi i vuajtjeve të tyre dhe shmangia e sakrificave të mëdha prej tyre. Prandaj ec rrugëve që lënë përshtypje të mirë tek njerëzit, se kjo t'i lehtëson problemet e mëdha. Dhe ta dish, që opinioni më i besueshëm është i atij, ndaj të cilit nuk ke qenë dhe aq i ëmbël.

Mos i prish traditat e mira, që kanë krijuar njerëzit e hershëm të komu-

[446] Mos nxito t'u besosh lajmeve që ata të sjellin, apo këshillave që ata të japin.

nitetit, në sajë të të cilave ata lulëzuan e ndërtuan bashkim të fortë. Mos fut në jetën e tyre praktika që mund t'i cenonin, përndryshe mirënjohja do t'u shkonte vetëm krijuesve të tyre, kurse ty do të të mbetej vetëm barra e zhdukjes së tyre. Mbaj përherë kontakte me dijetarët e të urtët dhe diskuto me ta, si të lulëzohet vendi e të pasurohet përvoja që i dha jetë veprës së brezave të shkuar.

**Shtresat shoqërore**

Dije që popujt përbëhen nga grupe që përparojnë vetëm me ndihmën e njëri-tjetrit e që s'ekzistojnë dot pa njëri-tjetrin. Në ta bëjnë pjesë ushtria e Zotit, drejtuesit që qeverisin punët e njerëzve të thjeshtë, së bashku me nëpunësit e tyre, pastaj ata që bëjnë drejtësinë e punojnë për ligjet dhe rendin, mbledhësit e taksave e të ardhurave nga muslimanët e thjeshtë dhe paganët që janë nën mbrojtjen e Islamit, tregtarët dhe njerëzit e prodhimit dhe, së fundi, klasa më e ulët e nevojtarëve dhe mjeranëve. Zoti e ka fiksuar pjesën e secilit me Librin e Tij[447] e praktikën e Profetit të Tij, duke shpallur të drejtat dhe detyrat e çdo grupi në një rregullore që duhet respektuar e mbajtur parasysh.

E pra, me vullnet të Zotit, ushtria është fortesa e popullit, stolia e sundimtarëve, fuqia e fesë dhe garanti i paqes. Populli nuk e ruan dot pa të ekzistencën e tij, po dhe ushtria nuk mund të mbahet, veçse me fondet që caktoi Zoti në të ardhurat e tij; me to ajo forcohet për të luftuar kundër armiqve, në to mbështetet për pajisjen e saj dhe ato përmbushin nevojat e njerëzve të saj. Këto dy shtresa nuk mund të bëjnë pa një grup të tretë, që janë gjykatësit, përmbaruesit dhe sekretarët, të cilët marrin vendime për kontratat, mbledhin të ardhurat dhe trajtojnë çështje të veçanta e të përgjithshme.

Por pa tregtarët e prodhuesit s'mund të ekzistojë asnjë prej tyre, sepse ata i sigurojnë mjetet e nevojshme, krijojnë tregjet dhe u mundësojnë njerëzve të mos merren vetë me gjithë këto gjëra[448]. Pastaj është dhe shtresa më e ulët e të varfërve dhe mjeranëve. Ndihma dhe mbështetja e tyre përbën detyrim për hir të Zotit, sepse secili nga ata ka pjesë në mjetet e jetesës dhe secili nga ata e ka tek sundimtari të drejtën e tij për çfarë i duhet për të jetuar normalisht. E sundimtari nuk mund ta shfajësojë veten për detyrimet që i ka vënë Zoti në këtë pikë, veçse duke u përpjekur, duke

[447] Në Kur'an.

[448] Një koncept mjaft i përpunuar i ndarjes së punës në shoqërinë njerëzore.

kërkuar ndihmë prej Tij, duke e vënë veten në anën e së drejtës dhe duke bërë durim për gjërat që kanë të bëjnë me këtë çështje, qofshin ato të lehta apo të vështira.

### 1. Ushtria

Cakto të komandojë njerëzit e tu[449] atë që ti mendon se është besnik i paepur i Zotit, Profetit të Tij dhe Imamit tënd, atë më të dëlirin në zemër e më të lartin në qëndresë, atë që është i ngadalshëm në të zemëruar, që pranon ndjesë, që është i ëmbël me të dobëtin dhe i pamposhtur me të fortin; atë që dhuna s'e shpie në ekstazë dhe dobësia s'e rrëzon në limontí.

Të tillët si ky kërkoi në familjet e larta e shtëpitë me virtyte e tradita të hijshme, prandaj mbaj shoqëri me njerëz kurajozë, trima, bujarë e mirë-dashës, sepse ata janë bastione të nderit dhe burime të virtytit. E, pasi t'i gjesh, kujdesu për punët e tyre ashtu si kujdeset prindi për fëmijën e tij. Asgjë që ke bërë për të mirën e tyre, s'duhet gjykuar si e madhe, dhe asgjë që ke marrë përsipër të bësh për të, s'duhet gjykuar e vogël[450], qoftë edhe sikur të jetë vërtet e vogël. Kjo do t'i bëjë besnikë të tu për kokë dhe do krijojë mendim të mirë për ty. Mos ler pas dore përkujdesjen për problemet e tyre të vogla, duke u harruar në problemet e tyre të mëdha, sepse për ta kanë vlerë edhe favoret e tua të vogla, kurse angazhimet e mëdha janë vetë të atilla, që nuk mund të shpërfillen.

Vendos në postet më të larta ata që ndihmojnë njësoj të gjithë luftëtarët e shpenzoj-në për ta e për familjet e tyre që mbeten pas, që të mos kenë merak tjetër, përveç shkatërrimit të armikut. Vetëm me mirësi do t'i kthesh e lidhësh pas teje zemrat e tyre. Gjëja më e pëlqyer për një prijës është bërja e drejtësisë në sektorin që drejton dhe fitimi i besimit të vartësve; e nëse zemrat janë të pastra[451], këto arrihen vetvetiu. Pastaj ata bëhen gardh rreth tij për t'ia mbrojtur jetën me jetët e tyre, duke dëshmuar fisnikërinë e përkushtimit të tyre ndaj tij. Pra, askush s'e sheh si barrë detyrën e tij e s'e pret me padurim ditën kur s'do të jetë më vartës i tij. Prandaj, ji i gjerë në gjërat që duan, jepu zemër e tregoju bëmat e mira të atyre që kanë bërë të tilla, sepse shem-bulli i mirë ngjeth guximtarët dhe trimëron të dobtit. Mate veprën e secilit veç e veç, mos ia vish punën e njërit tjetrit dhe mos e ul shpërblimin nën nivel të

[449] Në ushtri.

[450] Aq sa pastaj të heqësh dorë prej saj.

[451] Pa dyshime, pakënaqësi e urrejtje.

punës. Mos i shih si të mëdha punët e vogla të eprorëve të tyre, e si të vogla punët e mëdha të vartësve të tyre.

Besoja Zotit e Profetit të Tij[452] problemet e mprehta dhe çështjet e paqarta, sepse Zoti u ka thënë njerëzve që donte t'i shpinte në udhën e mbarë:

> **"O ju që besoni! Bindjuni Zotit, bindjuni Profetit dhe bindjuni të veshurve me pushtet midis jush; e në se pas kësaj nuk do pajtoheni në diçka, drejtohuni për të te Zoti e Profeti, në besofshi tek Zoti e Dita e Fundit[453]."**

(Kur'ani, 4:59).

Këtu, t'i drejtohesh Zotit do të thotë të veprosh në pajtim me atë që shpreh qartë Libri i Tij, dhe t'i drejtohesh Profetit do të thotë të veprosh në pajtim me *Sunnet*in e tij, të pranuar nga të gjithë.

### 2. Drejtësia

Zgjidh për sheshimin e mosmarrëveshjeve të njerëzve më të shquarit ndër njerëzit e tu. Ai që merret me këtë punë, nuk nervozohet nga problemet që duhet të zgjidhë. Hetimi s'ia sos dot durimin dhe s'është kryeneç[454] nëse tregohet këmbëngulës. Ai s'e ka të vështirë ta pranojë të vërtetën sapo e shquan, lakmia s'ia err sytë e nuk kënaqet me vlerësime të cekëta të çështjeve, por thellohet mirë në to, është i gatshëm të ndalet në pikat e dyshimta dhe tregohet i vëmendshëm ndaj provave. Atë s'e nervozojnë, as e neveritin grindjet e ngatërrestarëve, se është i durueshëm në zhbirimin e mistereve dhe i guximshëm kur vjen koha për vendim. Atij s'i rritet mendja nga lëvdatat, dhe lajkat s'e bëjnë dot të anshëm.

Njerëz të tillë ka pak, prandaj vendimet e tyre t'i kontrollosh shpesh e t'i shpërblesh sa të mos kenë shfajësim[455] e të mos drejtohen tek ata që gjykojnë për të zgjidhur hallet që kanë. Jepu rang e prestigj në rrethin tënd, që të ndihen të mbrojtur nga kërcënimi i pushtetarëve[456] të tu e të mos kenë

---

[452] Në zgjidhjen e problemeve këshillohu me Kur'anin dhe praktikën e Profetit të Shenjtë.

[453] E Gjykimit të Fundit.

[454] Duke qëndruar në një pozicion të gabuar, vetëm sepse është pozicioni yt ose për shkak të interesave të tua, jo të drejtësisë.

[455] Pse nuk kanë qenë të ndershëm.

[456] Në fakt ky përbën principin e pavarësisë së organeve gjyqësore nga pushtetet e tjera, që është një

frikë nga hakmarrjet e tyre. Në këto gjëra duhen sy të mprehtë, sepse kjo fé ka qenë peng[457] i njerëzve perversë, sa kohë që punët bëheshin pas qejfit dhe kamja ishte e vetmja vlerë e kësaj bote.

### 3. Aparati ekzekutiv

Pas kësaj, vendos për nëpunësit që merren me zbatimin e vendimeve. Jepe këtë post vetëm si t'i kesh vënë në provë e mos bëj emërime për hatër e favore, sepse kështu vret nderin dhe drejtësinë. Zgjidh nga ata që kanë përvojë e thjeshtësi, pinjollë të familjeve të virtytshme e që janë futur herët në Islam, sepse të tillët kanë nder të pastër dhe dinjitet. Njerëz si këta shohin fundin tek çdo gjë[458], prandaj dhe s'priren drejt lakmisë.

Dhe jepu mjete të bollshme jetese[459], që të përmbahen e të mos shkojnë ndër mend të vënë dorë mbi fondet që kanë nën kontroll. Kështu do kesh një argument kundër tyre, nëse s'u binden urdhrave të tua e nëse shkelin besimin tënd. Mbaje nën kontroll punën e tyre dhe vuru pas shpine spiunë besnikë e të besueshëm, sepse përgjimi është mjeti që i bën të ta ruajnë besën e të sillen njerëzisht. Ruhu nga nëpunësit e pandershëm. Nëse ndonjë prej tyre shtrin duart drejt abuzimit e kjo provohet nga raportet e agjenturës, ato duhen parë si prova të mjaftueshme. Atëhere ndëshkoje trupërisht e merrja prapë atë që ka marrë, pastaj vendose në një vend të turpshëm[460], fute në listën e zezë, si të fajësuar për shpërdorim, dhe shtërngoje të mbajë kularin e turpit për krimin që ka bërë.

### 4. Ekonomia

Bëj kujdes në mbledhjen e tatimeve. Paguaji mirë nëpunësit e tyre, sepse nga mirëqenia e tyre varet mirëqenia e të gjithë shoqërisë. Askush s'mund të ketë bollëk pa punën e tyre, se shteti mbahet nga tatimet dhe nga paguesit e tyre. E kjo nënkupton që të kujdesesh më shumë për kultivimin

---

nga tiparet kryesore të shtetit të sotëm demokratik.

[457] Përdorej për të arritur përfitime të natyrave të ndryshme në emër të saj. Në këtë mënyrë krijohen qeveri - monstra, që s'janë gjë tjetër veçse grupime mafioze njerëzish në pushtet, të cilët grumbullojnë pasuri dhe bëjnë një jetë të shthurur në marrëveshje me njëri-tjetrin.

[458] Efektet dhe pasojat e tyre.

[459] Me anë të pagës.

[460] Poshtërimi dhe ndëshkimi i tij duhet bërë publikisht.

e arave se për mbledhjen e tatimeve, se s'ka të ardhura pa bujqësi. Kush kërkon të ardhura në rrugë tjetër, rrënon vendin, mjeron njerëzit dhe shkurton ditët e sundimit të vet.

E nëse ka ankesa për detyrimet[461], sëmundjet, mungesën e teprinë e ujit apo varfërimin e tokës, përmbytjet e thatësirat, kthejua prapë tatimet në masën që nevojitet për të ndrequr gjendjen. Mos shpenzo me gjysëm zemre fonde që shkojnë për përballimin e fatkeqësive, sepse ky është investim që rikthehet në formën e lulëzimit dhe përparimit të vendit tënd, përveç që do fitosh nderimin e shtetasve e paqen e drejtësisë që bëre për ta. Ky investim për lehtësimin e halleve të tyre dhe drejtësia që u dhe do të të japin të drejtën të kërkosh prej tyre dhe të gëzosh besimin e tyre. Mund të ndodhë të të nevojitet ndihma e tyre, e ata do të jenë të lumtur të ta japin, sepse mirëqenia përball gjithçka[462] që i kërkon. Kur bujqit varfërohen vendi rrënohet; por ata varfërohen edhe kur nëpunësit e kanë mendjen vetëm t'u marrin taksa, pa kuptuar që kjo shteron çdo shpresë për t'i mbajtur gjatë postet e tyre dhe pa nxjerrë dobi nga shenjat që ndjellin keq.

### 5. Shërbimi burokratik

Pastaj kujdesu për bashkëpunëtorët dhe sekretarët e tu. Cakto njerëz të zgjedhur për t'u marrë me punët e tua. Besoja dokumentet e tua një njeriu me karakter të lartë, sidomos ato që kanë sekrete e lidhen me politikën; një njeriu që s'ekzaltohet nga besimi që i jepet, dhe që nuk thotë fjalë që do mund të prishnin punë në mjediset publike. Atij s'i lejohen parregullsitë në paraqitjen e raporteve të zyrtarëve e në përcjelljen korrekte të vendimeve që janë marrë për probleme të ardhurash e pagesash. Atij s'i lejohet të bëjë në emrin tënd ujdira që janë në dëmin tënd. Atij s'i lejohet ngurrimi në mospranimin e marrëveshjeve që janë në dëm tënd. Atij s'i lejohet të mos njohë kompetencat që ka në lidhje me çështje të ndryshme, sepse ai që nuk e di se çfarë i lejohet, është shumë më i paditur kur bëhet fjalë për të tjerët.

461 E taksave.

462 Vini re konceptin modern të Imam Aliut për rolin përcaktues të ekonomisë në fuqinë e një shteti. Ndofta është hera e parë në historinë e mendimit njerëzor që shoqëria njerëzore shikohet me një realizëm të tillë.

Prandaj mos zgjidh me hamendje apo për hir të afërisë e përshtypjes tënde të mirë. Shpesh njerëzit gjykohen nga sjellje të shtira dhe shërbime personale, por kjo nuk ka të bëjë me qëllimet e mira e besimin[463]. Është më mirë t'i gjykosh nga ç'kanë bërë nën drejtimin e njerëzve të virtytshëm, që punuan me ta përpara teje. Vendos pro atyre me emër të mirë mes njerëzve të thjeshtë dhe me nam për ndershmëri. Kështu do dëshmosh nderimin tënd për Zotin dhe atë[464], në emër të të cilit je në atë post. Cakto në krye të çdo seksioni njerëz me dije e përvojë të madhe, që nuk hutohen nga punët e mëdha e nuk shastisen nga moria e telasheve. Nëse nëpunësit e tu bëjnë gabime që ti nuk kujdesesh për t'i shmangur e ndrequr, përgjegjësia e tyre kalon përmbi ty.

### 6. Tregtia dhe prodhimi

Dhe tani ca këshilla për tregtarët e zejtarët. Trajtoi mirë këta njerëz dhe këshilloi, qofshin të ngulur[465], shitës ambulantë apo zejtarë[466], sepse prej tyre burojnë të ardhurat dhe vijnë mallrat e nevojshme që nga vende të largëta e të panjohura, në rrugë detare e tokësore, nëpër fusha e male, dhe prej viseve ku të tjerët nuk shkojnë dot e as guxojnë që të nisen. Dhe kjo, sepse janë njerëz paqësorë, s'përzihen në trazira dhe nuk e njohin pabesinë.

Kujdesu për ato punë të tyre që kanë të bëjnë me ty, pavarësisht se ku ndodhen në territoret që ke nën kontroll. Po mos harro, ndërkaq, që pjesa e tyre më e madhe janë mendjengushtë, egoistë dhe dorështërnguar. Shpesh heqin mallra mënjanë për të rritur fitimet dhe vendosin çmime të larta. Veprimet si këto u sjellin njerëzve kokëçarje dhe njollosin nëpunësit që janë ngarkuar të merren me ta. Mos i lejo të fshehin mallra, sepse Profeti e ka ndaluar këtë gjë. Shitja duhet bërë me mirësjellje, me pesha e çmime korrekte dhe pa i hyrë në hak asnjërës palë. Kushdo që fsheh mall[467] pasi është ndaluar fshehja e tij, duhet dënuar rreptë për aq sa ka bërë shkelje, qoftë shitës apo blerës.

### 7. Të varfrit

Mbaje Zotin parasysh në lidhje me shtresën më të ulët, atë që përbëhet nga njerëz me pak mjete jetese, nga të varfër dhe mjeranë, nga ata që s'kanë

---

[463] Që i duhen një funksionari shtetëror.

[464] Imamin tënd.

[465] Tregtarë me dyqane.

[466] Zanatçinj e punëtorë të punës së krahut.

[467] Për spekullim.

grosh në xhep dhe nga të gjymtuar. Kësaj shtrese i përkasin të pakënaqurit dhe ata që vetëm lypin. Për hir të Zotit, përmbushi detyrimet që Ai ka ndaj tyre e që t'i ka lënë ty në dorë. Cakto për ta një pjesë të fondeve publike, si dhe një pjesë tjetër nga prodhimet që vijnë si plaçkë lufte nga vendet e tjera, sepse këto u takojnë njësoj të gjithëve, të largët a të afërt qofshin. Këta njerëz janë ata, për të drejtat e të cilëve ti do përgjigjesh, prandaj as posti dhe as jeta jote private nuk duhet të të mbajnë larg tyre. S'të lejohet të përligjësh lënien pas dore të problemeve të vogla, ngaqë trajton probleme të mëdha. Prandaj, mos ji shpërfillës me ta e mos ua kthe shpinën me arrogancë.

Kujdesu për problemet e atyre që s'të afrohen dot, ngaqë kanë pamje të pakëndshme dhe sëmundje të liga, apo sepse mbahen si tepër të ulët[468]. Caktoju kujdestarë të besuar, të përvuajtuar e të përkushtuar ndaj Zotit dhe kërkoju raport për gjendjen e tyre. Sillu me të mjerët me shqetësimin e përgjegjësisë ndaj Zotit në Ditën kur do t'i dalësh përpara, sepse janë ata që e meritojnë më shumë vëmendjen dhe përkrahjen tënde nga gjithë shtetasit e tjerë. Por mos lër mënjanë as të drejtat e ca mjeranëve të tjerë, për të cilët do përgjigjesh veçmas përpara Zotit. Kujdesu për jetimët dhe të moshuarit, që s'kanë asnjë mjet jetese e që as të lypin s'mundin dot. Nuk është e lehtë për njerëzit e tu që ta përballin këtë detyrë; në fakt, çdo e drejtë është e rëndë, po Zoti ua bën të lehtë atyre që e duan botën tjetër, që durojnë[469] për hir të saj, dhe që besojnë në përmbushjen e premtimit të Tij.

Cakto një kohë për ata që duan të ankohen. Gjatë saj të merresh vetëm me ta, të ulesh pranë tyre e ta ndiesh veten të përvuajtur për hir të Zotit që të ka bërë. Dhe kujdesu që t'i largosh ushtarët, rojet dhe policët, që ai që do të të flasë, të të flasë pa drojtje. Sepse kam dëgjuar Profetin e Zotit të përsëriste shpesh: "Nuk mund të jetë kurrë i pastër një popull, që s'e siguron të drejtën e të dobëtit përmes frikësimit të më të fortit". Duroje ngathtësinë dhe paaftësinë e tyre në të shprehur, shmange ngushtësinë dhe fodullëkun, dhe kështu do fitosh mëshirën e Zotit dhe shpërblimin e bindjes ndaj Tij. Çfarëdo lloj gjëje që t'u japësh, jepua me gëzim, dhe kur t'u kundërshtosh, bëje me mirësjellje e duke u kërkuar ndjesë.

Por ka dhe disa punë, të cilave nuk mund t'u shmangesh e duhet t'i bësh vetë. Midis tyre janë përgjigjet për letrat e nëpunësve dhe të besuarve të tu, kur kjo është jashtë aftësive dhe kompetencave të sekretarëve të tu. E

---

[468] Sipas vizionit të Imam Aliut, asnjë qenie njerëzore, sado e padenjë për të jetuar në shoqërinë njerëzore, nuk duhet lënë jashtë përkrahjes së shoqërisë.

[469] Vështirësitë.

nëse mëson se njerëzit e tu s'kujdesen sa duhet për hallet e shtetasve, merri ti vetë në dorë problemet e tyre. Mbaroje çdo ditë punën e caktuar për atë ditë, sepse çdo ditë ka punën e saj.

**Marrëdhëniet me Zotin**

Ruaj për vete pjesën më të mirë e më të madhe të kohës për t'ia kushtuar adhurimit të Zotit, megjithëse të gjitha këto punë shprehin adhurim ndaj Tij, përderisa bëhen me qëllimin e mirë për t'u ndihmuar krijesave të Tij. Ajo që jep dorë më shumë në mbajtjen pastër të besimit, është përmbushja e detyrimeve që lidhen vetëm me Zotin. Prandaj kushtoi kësaj pune një pjesë të energjive të tua, ditën apo natën, dhe kujto që adhurimi që të jep afërsinë e Zotit, është i plotë e pa të meta e mungesa, sado mundim që të kërkojë. E kur drejton lutjet në publik, kujdesu të mos jenë tepër të gjata, sa të ngjallin mërzi, por jo dhe të shkurtra e sa për sy e faqe; sepse në popull mund të ketë të sëmurë dhe njerëz që s'u pret puna. Kur më nisi për në Jemen i Dërguari i Zotit, e pyeta si t'i bëja lutjet me njerëzit. Ai më tha: "Si më i pafuqishmi midis tyre dhe si përjetues i problemeve të tyre".

**Etika e qeverisjes**

Mos u ndaj për shumë kohë nga shtetasit, sepse kur pushtetari shkëputet prej tyre ngushton këndvështrimin e tij[470] e nuk i kupton më problemet e tyre. Veçimi prej tyre bën që këta të mos i dinë gjërat që duhet t'i dinë, kështu që problemet e mëdha nisin të shikohen si të vogla dhe të voglat si të mëdha, punët e mira gjykohen si të këqija dhe të këqijat si të mira, kurse e vërteta ngatërrohet e nuk ndahet dot më nga e pavërteta. Tek e fundit, edhe governatori njeri është e s'mund t'i dijë gjërat që njerëzit[471] ia fshehin.

E vërteta s'ka yll në ballë, që t'i dallojë nga e pavërteta shprehjet e ndryshme të saj. Për pasojë, ti mund të jesh veç dy llojesh: Ose prijës i zellshëm, i përkushtuar, i sinqertë dhe bujar në përmbushjen e të drejtave të tyre; po pse, atëhere, duhet të ndahesh nga njerëzit, përderisa i ke kryer detyrimet e Zotit ndaj tyre? ose shpirtngushtë e dorështërnguar, armik i çdo forme të bujarisë, i ndrydhur nga frika e përhershme se mos njerëzit ta

[470] Edhe sikur një shfaqje e tillë të gjykohet pasojë e krenarisë dhe pompozitetit, në fakt prapa saj qëndrojnë komplekse inferioriteti e vaniteti.

[471] Është fjala për njerëzit në shërbim të pushtetarit. Në raste të tilla, vetëm kontaktet me njerëzit e thjeshtë mund të hedhin dritë mbi të vërtetën.

kuptojnë tipin dhe nuk kërkojnë më prej teje, ngaqë nuk kanë besim se do t'u ndihmosh; harron që shumica e kërkesave s'kanë të bëjnë fare me kuletën tënde, por vetëm me detyrimin tënd për të mos u hapur rrugë padrejtësive dhe për t'i bërë vend të drejtës dhe barazisë. Pse atëhere, u dashka ndenjur larg njerëzve?

Çdo governator ka miq e njerëz që kanë lehtësi marrëdhëniesh me të. Shpesh këto lloj lidhjesh shpërdoren e këta lloj njerëzish bëhen arrogantë e s'pyesin fare për drejtësinë. Në patsh të tillë rreth e qark, mos e zgjat, por shkulja rrënjën së keqes së tyre faqe popullit dhe përvëloi farat e saj. Mos u dhuro toka miqve e përkrahësve e mos u ngjall kurrë shpresa se mund t'u japësh prona, që pastaj do mund t'i përdorin për t'u bërë dëm fqinjëve në periudhat e ujitjes e të shërbimeve të tjera. Këta njerëz e kanë zakon t'ua lënë të tjerëve në shpinë barrën e këtyre punëve. Pra, janë ata që përfitojnë, por faji të mbetet ty, si në këtë botë, ashtu edhe në tjetrën.

Jepja të drejtën kujtdo që i takon, qoftë ky i afërm me ty a krejt i panjohur. Në këtë çështje duhet të jesh i vendosur e i kujdesshëm, edhe sikur të kesh punë me farefisin dhe të dashurit e tu. Kujto shpërblimin e asaj, që është vërtet e rëndë në të mbajtur: Vetëm ky lloj shpërblimi është i madh vërtet.

E nëse shtetasit të fajësojnë për arrogancë dhe tirani[472], shpjegoua qëndrimin tënd dhe hiqua dyshimin me durim. Kështu do ta ruash fytyrën tënde e do t'i respektosh dhe ata; e kështu do ndihmohen dhe planet e tua për t'i mbajtur njerëzit në udhën e së drejtës.

Mos e refuzo paqen, kur ta lyp armiku. Zoti kënaqet me të, se u sjell prehje ushtarëve të tu, lehtësim halleve të tua dhe siguri vendit tënd. Veç tregohu i matur me të dhe vepro me pjekuri: Ruaje dyshimin për armikun edhe pas vendosjes së saj, sepse mund të ndodhë që paqa të jetë kurth për vigjilencën.

E nëse bën marrëveshje me armikun e hyn në traktate me të, zbatoi me korrektesë kushtet e saj dhe mbaji zotimet që ke marrë. Bëje veten peng të premtimit, sepse asnjë nga detyrimet që na ka vënë Zoti nuk i bën njerëzit aq të ndjeshëm sa thyerja e premtimit, pavarësisht dallimeve në pikëpamje. Jo më muslimanët, po edhe të pafetë i respektojnë marrëveshjet, sepse dhe ata i kuptojnë rreziqet që sjell shkelja e tyre. Prandaj mos i dil fjale armikut,

[472] Për shkak të masave të rrepta, që mund të merren në raste të veçanta.

sepse askush nuk mund ta fyejë Zotin, veçse në qoftë pervers e i paditur. Marrëveshjet dhe zotimet e bëra në emër të Mëshirës së Zotit janë simbolet e sigurisë që Zoti u jep njerëzve të Tij. Ato janë streha ku gjendet mbrojtja e Tij dhe kërkohen bekimet e afërsisë së Tij. Prandaj mos fut në to mashtrim, dredhi e hipokrizi.

Mos hyr në marrëveshjen që lejon interpretime; po nëse ke hyrë, mos provo të kapesh pas fjalëve të saj të paqarta[473]. E nëse një e tillë të vë në gjendje të vështirë, mos kërko ta hedhësh poshtë pa asnjë shkak, sepse është më e mirë paqja e përballjes me problemin, sesa shkelja e marrëveshjes që të tremb. Zoti do kërkojë hesap për të kur të mos mundesh më t'i lypësh ndjesë, qoftë në këtë jetë apo në tjetrën.

Shmange gjakderdhjen e kotë, sepse asgjë tjetër s'e ndjell më shumë shpagimin e Zotit, sesa derdhja e gjakut pa asnjë shkak. Pasojat e saj janë fatale në shkatërrimin e bekimeve të Tij dhe në shfarosjen e krijesave të Tij. Prandaj dhe Dit' e Fundit do fillojë me gjyqin e gjakderdhësve. Mos e rrit pushtetin me derdhje gjaku të ndaluar[474], se kjo ta dobëson e ul prestigjin dhe çon në shkatërrimin e zhvendosjen e tij[475]. Ti s'mund të përligjesh para Zotit dhe meje për vrasjet e qëllimshme, sepse për to ka hakmarrje[476]. Por ndodh që vdekja vjen edhe nga shkaqe të vogla ose shkaktohet gabimisht, nga teprimet në kërbaç apo shpatë dhe ashpërsia në ndëshkim; në këto raste, posti yt si pushtetar s'ta jep të drejtën të mos ua paguash çmimin e gjakut njerëzve të afërm të viktimës.

Shmange dashurimin e vetes, besimin e verbër në vete dhe etjen për lëvdata të tepruara, sepse këto udhë pëlqen më shumë Shejtani për zhvlerësimin e virtytit.

Vraje dëshirën që shtetasit të ta quajnë borxh të mirën që u ke bërë, e mos ua hidh në sy se ia heq çdo vlerë; mos kërko prej tyre të të ngrenë në qiell për punët që ke bërë, se lavdet hedhin terr mbi dritën e vërtetë[477];

---

[473] Në mënyrë që duke u kapur pas tyre, të nxirren avantazhe, që nuk ishin parashikuar gjatë lidhjes së marrëveshjes.

[474] Gjaku i të pafajshmit.

[475] Drejt një tjetri.

[476] Vrasje të tilla duhen ndëshkuar dhe viktimës i duhet marrë haku.

[477] Sepse në fakt çdo vepër e mirë bëhet me hirin e Zotit dhe me fuqinë, aftësinë dhe pushtetin që është dhënë prej Tij.

shmangi premtimet që pasohen me shkelje, sepse premtimet që shkelen ndezin zemëratën e Zotit. Sepse Zoti i Lavdishëm thotë:

**"Zoti urren mbi çdo gjë të thoni gjëra që s'i bëni."**

(Kur'ani, 61:3).

Mos u ngut në gjërat që s'u ka ardhur koha ende; mos ngurro në punët që janë tamam në kohë; mos ngulmo në çështjet që nuk dihet si do venë; tregohu i palëkundur, kur bëhet e qartë çdo gjë; jepi vendin që meriton çdo problemi; dhe zgjidhe çdo problem në kohën që i takon.

Mos e përvetëso gjënë që duhet gëzuar njësoj nga të gjithë, mos shpërfill problemet që dalin nga harrimi pas problemeve të tjera. Shpejt nga sytë e tu do bien të gjitha perdet e ti do duhet të ndreqësh me dëmshpërblim[478]. Mbaje nën kontroll masën e prestigjit, shpërthimin e inatit, fuqinë e krahut dhe mprehtësinë e gjuhës. Bëj kujdes në këto gjëra dhe shmange nxitimin e vonoje veprimin, deri sa inati të fashitet e të rifitosh vetëkontroll. Por ti s'do mund ta mbrosh veten nga këto të meta, në mos u kujtofsh që tek Zoti është rikthimi.

Mëso nga përvoja e mirë e prijësve të shkuar, qofshin qeveri, tradita me vlerë, paraardhës të Profetit apo urdhra Kur'anore. Mbaji parasysh e vepro mbi bazën e tyre, ashtu si na ke parë edhe ne të veprojmë. Përpiqu për zbatimin e udhëzimeve të kësaj letre dhe përmbushi deri në një shpresat që kam vënë tek ti, e kështu s'do mund të kesh arsye pse t'i shkosh zemrës pas, nëse ta tundon pasioni.

O Zot, jepna prirje të mbara me Mëshirën Tënde të pafund dhe me Pushtetin Tënd të madhërishëm; nxitna të dy të Të japim arsye të qarta, që meritojnë kënaqësinë Tënde e meritojnë lëvdatat e njerëzve të Tu; rritja mirëqenien këtij vendi, përparoje e lartësoja nderin; dhe jepna lejë të dyve të vdesim vdekjen e martirit e të njeriut të virtytshëm. Se ne do të rikthehemi tek Ti, për këtë nuk ka dyshim.

Paqja qoftë mbi Profetin e Zotit! Zoti mbuloftë me bekime e të fala të panumërta atë dhe pasardhësit e tij të pastër e të dëlirët!

Wes-selam.

---

[478] Të gjithë ata që mund të jenë dëmtuar apo ndëshkuar padrejtësisht.

[I]Ky dokument mund të quhet kushtetuta e politikës Islame. Autori i tij është Imam Aliu, dijetari më i shquar i Ligjit Hyjnor, pas Profetit, ai që ka vepruar më shumë se çdokush tjetër mbi bazën e këtij Ligji. Analiza e qeverisjes së vendit sipas principeve të tij, që përshkruhen në këtë letër, shpie në përfundimin se qëllimi i vetëm i Imam Aliut ka qenë fuqizimi i Ligjit Hyjnor, përmirësimi i gjendjes shoqërore dhe ruajtja e sigurisë publike, e jo mbushja e thesarit përmes plaçkitjeve apo përpjekja për zmadhimin e shtetit me mjete të ndershme e të pandershme. Zakonisht qeveritë e kësaj bote hartojnë kushtetuta që synojnë arritjen e fitimeve sa më të mëdha, duke u përpjekur të ndryshojnë ligjet që bien ndesh me këtë që-llim apo që sjellin pengesa në realizimin e objektivave të tyre. Përkundër tyre, çdo nen i kësaj kushtetute të Imam Aliut shërben si roje e interesave të përbashkëta dhe është një mburojë e organizimit kolektiv. Imponimi i saj nuk bazohet në egoizëm, sepse në të nuk mund të gjesh asnjë shenjë të interesit vetjak. Ajo përmban parime që i hapin udhë përmbushjes së detyrimeve ndaj Zotit, mbrojtjes së të drejtave të njeriut, pa dallim feje e komuniteti, mbrojtjes së të mjerëve dhe të varfërve dhe sigurimit të ndihmës për shtresat e ulëta e të përbuzura. Ato sigurojnë udhëheqje të plotë për përhapjen e së drejtës dhe drejtësisë, për vendosjen e paqes dhe të sigurisë dhe për lulëzimin e mirëqenien e njerëzimit.

Imam Aliu e ka shkruar këtë dokument për Malik bin Harith el-Eshterin, kur e caktoi governator të Egjiptit në vitin 38 H. Malik el-Eshteri ishte një nga bashkëpunëtorët më të ngushtë të Imam Aliut. Ai shquhej për durim dhe qëndrueshmëri të madhe dhe gëzonte besim e mbështetje të plotë nga Imami. Ai kishte arritur lidhje e afërsi tepër të madhe me të, duke e kalitur sjelljen e karakterin e tij sipas sjelljes e karakterit të Imam Aliut, gjë që mund të kuptohet qartë dhe nga kjo thënie e vetë Imamit: "Ai ishte për mua ashtu si isha unë ndaj Profetit të Zotit" (Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 15, f. 98; *el-Alam*, vol. 6, f. 131).

I frymëzuar nga ndjenja aspak egoiste të shërbimit, Maliku mori pjesë aktive në veprimtaritë luftarake dhe provoi se ishte krahu i djathtë i Imam Aliut në të gjitha betejat e përleshjet. Ai manifestoi akte të tilla guximi e trimërie, që e bënë famën e tij të njohur në të gjithë Arabinë. Por, përveçqë ishte trim, ai ishte i shquar edhe për durim e vetëpër-mbajtje. Lidhur me këtë, Varam bin Ebi Feras en-Nekha'iu tregon se si një herë ai ishte duke kaluar nëpër tregun e Kufas me veshjen e turbanin e tij prej pëlhure të ashpër, kur një dyqanxhi, duke e parë në atë gjendje e të veshur në atë mënyrë, i hodhi mbetje peri-mesh të kalbura mbi kokë; por ai nuk e bëri veten fare për këtë sjellje të pacipë, bile as ia hodhi sytë, por vazhdoi të ecte më tutje. Atëhere dikush i tha këtij shitësi: "A e di ti se ndaj kujt u tregove aq i paturpshëm?" Ai u përgjigj se nuk e dinte, dhe atëhere i thanë se ai kishte qenë Malik el-Eshteri. Sapo dëgjoi këtë emër, shitësit i ra të fikët, pastaj rendi pas tij ta gjente e t'i kërkonte ndjesë për sjelljen dhe trajtimin poshtërues, që i kishte bërë. Arriti kështu në një xhami ku e pa duke u falur. Pasi mbaroi, shitësi i doli përpara dhe ra përmbys përpara tij e i kërkoi ndjesë duke qarë e duke u hequr zvarrë. Maliku e kapi për mjekre dhe ia ngriti kokën e i tha: "Për Allah, unë erdha në këtë xhami për t'iu lutur Zotit për ty. Unë vet të fala që atë çast e

shpresoj që të të falë dhe Zoti" (*Tanbih ul-khawasir we nuzhatun-nawazir*, vol. 1, f. 2; *el-Bihar*, vol. 2, f. 157). Kjo butësi e tolerancë vinte nga një luftëtar, nga emri i të cilit dridhej dhe vetë guximi, e që ishte i njohur nga njerëzit më trima të të gjithë Arabisë për mjeshtërinë e tij në shpatë. Kjo, pikërisht, është fytyra e vërtetë e trimërisë: Përmbajtja e vetes atëhere kur do duhej të të mbyste inati e tërbimi, si dhe përballimi i mundimeve me durim e qetësi. Lidhur me këtë, Imam Aliu thotë: "Njeriu më trim është ai që mposht pasionet e tij".

Por përveç këtyre karakteristikave dhe cilësive, ai kishte edhe aftësi të shkëlqyera organizative e drejtuese. Kur njerëzit e Uthmanit filluan të mbillnin në Egjipt farën e shkatërrimit e u përpoqën të përmbysnin ligjin e rendin në vend duke përhapur mosbesim e rebelim, Imam Aliu e largoi Muhammed bin Ebu Bekrin nga governatorati dhe vendosi të emëronte në vend të tij Malikun, që atë kohë ishte governator në Nasibin. Imam Aliu i dërgoi fjalë që të caktonte dikë tjetër më këmbë të tij, kurse vet të paraqitej tek Imami. Me të marrë këtë urdhër, Maliku caktoi Shebib bin Amir Esedin si zëvendës e vet shkoi tek Imam Aliu, i cili i dha letrat e emërimit dhe e nisi bashkë me një urdhër me shkrim drejtuar egjiptianëve, që t'i bindeshin.

Mu'avia u shqetësua shumë kur spiunët e informuan për emërimin e Malik el-Eshterit si governator të Egjiptit, të cilin ia kishte premtuar Amr bin Asit shpërblim për shërbimet që ky i fundit i kishte bërë. Mu'avia ishte i bindur se Amr bin Asi mund t'i shkaktonte lehtë disfatë Muhammed bin Ebu Bekrit e t'ia rrëmbente pushtetin nga duart, por ai nuk mund ta imagjinonte kurrsesi që pushtimi i Egjiptit të arrihej me luftë kundër Malik el-Eshterit. Prandaj vendosi t'i lante hesapet me të përpara se të merrte në dorëzim detyrën e re. Për këtë qëllim, Mu'avia hyri në bisedime me një çifligar nga qyteti Arish, që ky ta vriste në ndonjë farë mënyre, ndërkohë që Maliku shkonte për në Egjipt. Si shpërblim për këtë shërbim, nuk do t'i merrej asnjë taksë nga të ardhurat e pronës.

Dhe ashtu ndodhi. Maliku arriti me forcat dhe eskortën e tij në Arish, dhe kryetari i këtij qyteti e priti me entuziazëm, duke ngulur këmbë të rrinte mysafir i tij. Maliku pranoi. Pasi mbaruan së ngrëni, i zoti i shtëpisë i dha për të pirë një shurup mjalti, ku kishte hedhur helm. Efektet e helmimit u ndien në çast dhe ky luftëtar i madh, i njohur për mjeshtërinë e luftimit në shpatë e për dërmën që u jepte falangave armike, shkoi qetësisht në krahët e vdekjes përpara syve të të gjithëve.

Kur Mu'avia e mori vesh suksesin e këtij komploti, u gëzua shumë dhe thirri i ngazëllyer: "Zoti ka edhe ushtarët e Tij prej mjalti!" Pastaj tha gjatë një fjalimi:

"Ali ibn Ebu Talibi kishte dy duar të djathta. Njëra prej tyre u pre në ditët e Siffinit, dhe ajo ishte Ammar ibn Jasiri; e dyta u pre tani, dhe ajo ishte Malik el-Eshteri."

Kur mësoi për lajmin e vrasjes së Malikut, Imam Aliu u hidhërua shumë e tha i trishtuar:

Ah, Maliku! Po të kishte qenë Maliku gur, do ishte i fortë dhe i pathyeshëm; e po të ishte shkëmb, do ishte i madh e pa të dytë. Më duket se vdekja e tij ka marrë dhe një pjesë të jetës time. Për atë Zot, sirianët janë të lumtur prej vdekjes së tij, e Irakenët ndihen të tronditur.

Pastaj vazhdoi:

Nuk ka më grua që të lindë një të dytë si Maliku. (et-Taberi, *Tarikh*, vol. 1, ff. 3392-3395; Ibn ul-Athir, *el-Kamil fi Tarikh*, vol. 3, ff. 352-353; el-Jakubi, *Tarikh*, vol. 2, f. 194; Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, vol. 3, f. 1366; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 6, ff. 74-77; Ibn Kethir, *el-Bidaje we'n-Nihaje*, vol. 7, ff. 313-314; Ebu'l-Fida, *el-Mukhteser*, vol. 1, f. 179).

## 54. Letër

***Dërguar Talhait dhe Zubeirit me anë të Imran bin Hasin Khuzeit[I]. Ebu Xha'fer el-Iskafi, autori i Nekd ul-Uthmanijje, e ka përmendur këtë letër në librin e tij Kitab ul-Mukadimeh, që trajton veprën dhe jetën e Imam Aliut***

Kështu pra, ju e dini, megjithëse përpiqeni ta fshihni, që unë nuk kam shkuar tek njerëzit, deri sa erdhën ata tek unë, dhe që s'u kam kërkuar të më jepnin besë, deri sa ata vetë ma dhanë; edhe vet ju të dy keni qenë ndër ata që m'u afruan e më zgjatën dorën e besës. Sigurisht, njerëzit e thjeshtë nuk m'u betuan për besnikëri të detyruar nga ndonjë forcë, as sepse u dhanë pasuri. Nëse qetë dhe ju të dy të bindur se duhej të më betoheshit, kthehuni përsëri pas, një orë e më parë, dhe pendohuni përpara Zotit; e nëse më jeni betuar pa dëshirë, tashmë ma keni dhënë shkasin të veproj, sepse më qenkeni shfaqur të bindur për të më fshehur mosbindjen. Për Allah, ju s'keni më shumë të drejtë se muhaxhirët e tjerë, që ta maskoni dhe mbani fshehtë qëndrimin tuaj të vërtetë[II]. Do ta kishit patur më lehtë të mos ma jepnit besnikërinë, kur jua kërkova, se ta thyeni tani, pasi ma dhatë.

Thoni se jam vrasës i Uthmanit; le të zgjidhet, atëhere, një medinas që nuk është përkrahës nga të mitë, as nga tuajt, e të vendosë mes nesh. Po pas kësaj, njëri nga ne do duhet të përballet me dhunën e ligjit për fajin e bërë. Prandaj, hiqni dorë nga kjo rrugë tani, që keni vetëm njollën e turpit, e mos bëni t'ju shtohen edhe flakët e Ferrit.

Wes-selam.

---

[I] Imran bin Hasin Khuzei (vdekur në Basra në vitin 52 H.) ishte nga sahabët më të afërt të

Profetit, që shquhej në dituri e arritje dhe ishte tepër i kujdesshëm në transmetimin e hadithevе. Ai e pranoi Islamin në vitin Khaiber[479] dhe ka marrë pjesë në xhihad përkrah Profetit të Shenjtë. Imam Aliu e kshte caktuar në postin e nderuar të gjykatësit të Kufas.

Një nga hadithet autentike, që tregon Imran bin Huseini për Imam Aliun është ky:

> I Dërguari i Zotit ngriti më këmbë një ushtri dhe e nisi në një fushatë luftarake nën komandën e Ali ibn Ebi Talibit. Nga *khumsi* i fituar gjatë kësaj lufte, Aliu mbaj-ti për vete një skllave. Disa njerëzve nuk u pëlqeu ky veprim i tij dhe vendosën t'i ankohen Profetit. Kur u kthyen, iu afruan Profetit dhe njëri prej tyre i tha: "O i Dërguari i Zotit! A nuk e dini që Aliu ka bërë këtë e këtë?" Profeti i ktheu shpinën. Atëhere vajti e i doli përpara një tjetër prej tyre dhe i bëri të njëjtën ankesë, po Profeti ia ktheu shpinën edhe atij. Një i tretë iu afrua prapë dhe përsëriti të njëjtën gjë që kishin thënë më parë shokët e tij, por reagimi i Profetit nuk ndryshoi. Më në fund doli një i katërt dhe foli njësoj si paraardhësit e tij. Atëhere Profeti u kthye nga të katërt me shenja të qarta zemërimi në fytyrë dhe u tha tre herë me radhë: "Ç'keni me Aliun?" Pastaj vazhdoi: "S'ka dyshim që Aliu është prej meje dhe unë jam prej tij. Ai është pas meje prijësi i të gjithë besimtarëve". (*el-Xhami us-sahih*, et-Tirmidhi, vol. 5, f. 632; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 4, ff. 437-438; *el-Musned*, Ebu Da'ud et-Tajalesi, f. 111; *el-Mustedrek*, al-Hakim, vol. 3, ff. 110-111; *Hiljet ul-ewlija'*, Ebu Na'im el-Isfahani, vol. 6, f. 294; *Tarikh ul-Islam*, edh-Dhehebi, vol. 2, f. 196; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 7, f. 345; *Usd ul-ghabeh*, Ibn ul-Athir, vol. 4, f. 27; *el-Isabeh*, Ibn Haxher el-Askalani, vol. 2, f. 509).

[II]Aludohet për faktin që Talhai dhe Zubeiri ishin njerëz të fuqishëm dhe prapa tyre qëndronin fise dhe komunitete të mëdha. Në këto kushte, pse duhej të bënin një veprim të tillë të dyfishtë, duke fshehur ndjenjat e vërteta të zemrës, duke manifestuar bindje e duke u betuar për besnikëri pa patur dëshirë e në mënyrë kaq të neveritshme? Natyrisht, në qoftë se dikush tjetër, i dobët e pa përkrahje, do të thoshte që kishte qenë i detyruar të betohej për besnikëri, shfajësimi i tij edhe mund të pranohej deri diku. Por askush tjetër s'e kishte thënë një gjë të tillë lidhur me këtë çështje. Kjo tregon qartë se sa fals e i gënjeshtërt ishte arsyetimi që i bënin Talhai dhe Zubeiri veprimit të tyre, sipas të cilit ata ishin betuar për besnikëri për shkak të pafuqisë së tyre.

[479] Viti, në të cilin u zhvillua beteja e Khajberit.

## 55. Letër

***Mu'avies***

Zoti e bëri këtë botë për ç'do të ndodhë pas saj e për të parë cili nga banorët e saj vepron e sillet mirë. Ai s'na ka krijuar për këtë botë, as na ka urdhëruar të mundohemi për të. Do rrimë në të aq sa duhet për të përballur sprovën e caktuar.

Kështu, Zoti më ka vënë në sprovë përmes jush, siç ju ka vënë ju në sprovë përmes meje, duke e bërë secilin nga ne argument e shfajësim të tjetrit.

Ju i vërsuleni kësaj bote duke e shtrembëruar Kur'anin e më kërkoni shpjegime për gjëra, për të cilat s'përgjigjen dot[480] as dora, as gjuha ime. Ju me kalemxhinjtë e sirianët tuaj më fajësoni e ndërseni të padituritt, ndërkohë që kush rri ndenjur[481] ndërsen kë rri më këmbë[482]. Kini frikën e Zotit dhe mos e lini Djallin t'ju drejtojë. Kthejeni fytyrën drejt botës tjetër, se për atje shpien udhët tona, dhe bëni kudjes se mos Zoti ju ndëshkon krejt papritur, jua than rrënjët fare e ju pret e flak tutje së bashku me degët. E ju betohem, për Atë Zot, me një betim të pathyeshëm: Nëse fati do na bëjë të dyve bashkë, do t'ju përball pa asnjë ngurrim,

**"derisa Zoti të gjykojë midis nesh; e Ai është gjykatësi më i mirë."**

(Kur'ani, 7:87).

## 56. Qarkore

***Kur Imam Aliu caktoi Shurejh bin Haniun në krye të pararojës që marshonte drejt Sirisë, lëshoi për të një qarkore me udhëzime***

Ki frikë nga Zoti çdo mëngjes e mbrëmje, qëndro i vetëdijshëm për mashtrimin e kësaj bote dhe mos i jep besim në asnjë rast. Se nëse frika e pësimit s'të bën të përmbahesh nga gjëra që i do, pasionet do të të flakin në dete rreziqesh. Prandaj, frenoje e mbroje veten tënde dhe shtype e vraje mllefin tënd.

---

480 Për vrasjen e Kalifit të Tretë.

481 Nuk veprojnë, por vetëm thurin intriga.

482 Fjala është për më fanatikët e të gatshmit për t'u hedhur në veprim e për t'u bërë vegla qorre të intrigantëve.

## 57. Letër

***Popullit të Kufës, ndërkohë që marshonte nga Medina për në Basra***

S'e di si iki nga qyteti im - dhunues a i dhunuar, i rebeluar a viktimë e rebelimit. Sido që të jetë e kujtdo që t'i bjerë të njihet me këtë letër, i bëj thirrje në emër të Zotit të niset për tek unë. Nëse jam me të drejtën, të më ndihmojë, e nëse jam me të gabuarën, të përpiqet të më sjellë në udhë të drejtë, ashtu si e gjykon ai.

## 58. Letër

***Drejtuar popullsive të vendeve të ndryshme, duke përshkruar se çfarë ndodhi në Siffin midis Imam Aliut dhe palës tjetër***

Kështu pra, ndodhi që ne dhe sirianët u ndeshëm në një luftë, megjithëse besojmë në të njëjtin Zot e në të njëjtin Profet dhe mesazhi ynë Islam është i njëjtë. Ne s'donim t'u shtonim gjë tjetër në besimin tek Zoti dhe në njohjen e Profetit të Tij, as ata nuk donin të na shtonin gjë të tillë. Gjithçka e kishim të njëjtë, ndryshonin vetëm mendimet tona për çështjen e gjakut të Uthmanit, ndonëse ne s'kemi të bëjmë me të. Ne i këshilluam të prisnin sa të qetësohej gjendja, duke e vonuar kohën e përplasjes e paqësuar njerëzit, që punët të kullonin e zinin vend e ne të gjenim fuqi e aftësi për t'i zgjidhur problemet ashtu si duhet.

Por, sipas tyre, problemin mund ta zgjidhte vetëm lufta. Për pasojë, s'e pranuan ofertën tonë e lufta nderi krahët e erdh' e u ul mu midis nesh. Flakët e saj u ngritën të furishme. Kur kërdia e saj na kishte goditur ne e ata bashkë dhe çapojtë e saj na ishin ngulur mirë neve e atyre, ata e pranuan këshillën që u kishim dhënë. Dhe ramë dakord propozimin e tyre e nxituam të plotësonim kërkesën e tyre. Kështu u qartësua çdo gjë[483] për të gjithë dhe s'mbeti më shfajësim për ta. Pra, Zoti do shpëtojë nga rrënimi këdo që na bashkohet, dhe do shpjerë në humbje këdo që ngulmon[484] e bëhet kokëfortë. Për Allah, sytë e të tillëve do mbeten të verbër përgjithnjë dhe mbi kokat e tyre do rrinë varur ndëshkime të përjetshme.

---

[483] Që qëndrimi i mbajtur prej nesh kishte qenë më i miri.

[484] Në të shtrembrën.

## 59. Letër

***Eswed bin Katibes, governator i Hulvanit***

Kur veprimet e një governatori ndjekin pëlqimet e tij, ai pengohet seriozisht në ushtrimin e drejtësisë. Njerëzit duhet të jenë të barabartë përpara teje në çështjet e së drejtës, se drejtësia nuk mund të ketë padrejtësinë pjesë të saj. Shmange atë që s'do ta pëlqeje për vete. Ushtrohu në atë, çka Zoti ta ka bërë të detyrueshme, duke shpresuar shpërblimin e Tij e duke iu trembur ndëshkimit të Tij.

Dije që kjo botë është vend prove: Kushdo që shpenzon këtu një orë të kohës së tij kot, do ta qajë me lot të hidhur Ditën e Gjykimit. Asgjë që s'mbështetet në të drejtën s'të jep dot kënaqësi të përjetshme. Është detyra jote të mbrohesh[485] e kujdesesh sa më shumë për shtetasit e tu. E mira që fiton kështu është mjaft më e madhe se ajo që fitojnë të tjerët.

Wes-selam.

## 60. Letër

***Governatorëve dhe nëpunësve, nëpër territoret e të cilëve kalonte ushtria***

Nga shërbëtori i Zotit, Aliu, Prijës i Besimtarëve, gjithë Governatorëve të Kalifatit dhe mbledhësve të tatimeve, nëpër zonat e të cilëve do të kalojë ushtria.

Kam nisur një ushtri që duhet të kalojë nëpër territoret tuaja, me lejen e Zotit. Unë i kam udhëzuar njerëzit e mi, si detyrim që u vjen nga Zoti, t'u shmangen provokimeve e të mos bëjnë dëme. Me kaq jam i shfajësuar para jush e të pafeve, që janë nën mbrojtjen tuaj, për çfarëdolloj shqetësimi të shkaktuar nga ushtria, me përjashtim të rastit kur uria shtërngon dikë që s'ka rrugë tjetër si ta shuajë. Në qoftë se ndonjë nga luftëtarët merr diçka me forcë, ta ndëshkoni, por askush nga ju nuk duhet të gabojë e të sjellë pengesa në punët e tyre, apo të futet në çështje që u janë dhënë vetëm atyre në kompetencë. Do jem dhe unë vetë me ushtrinë, kështu që mund të drejtoheni tek unë për çdo sjellje arrogante të tyre e për problemet që mund të krijojnë e që ju s'do mundni t'i shmangni dot, veçse përmes Zotit dhe meje. Unë do t'i zgjidh të gjitha me ndihmën e Zotit dhe Vullnetin e Tij.

---

485 Nga mëkatet.

## 61. Letër

***Kumejl bin Ziad Nekha'iut, governator i Hitit, duke shprehur pakënaqësi për paaftësinë e tij në pengimin e forcave të armikut, që mësynë territoret e tij dhe i plaçkitën[486]***

Kur lë pas dore diçka që është në përgjegjësisë tënde e detyrën tënde e bëjnë të tjerët, kjo dëshmon dobësi të qarta dhe qëndrim me pasoja të rrezikshme. Dëshira për të marshuar mbi Kirkisi, duke e lënë provincën tuaj në mëshirën e ushtrive armike, nuk mund të mos më japë përshtypjen e një mendimi të mbrapshtë. Në këtë mënyrë, i keni shërbyer armikut si një urë, mbi të cilën kalon e plaçkit aleatët tuaj; kurse vetë armët tuaja janë të dobëta dhe s'keni rreth e qark njeri që t'ju bindet. Ju nuk mundët ta pengonit përparimin e armikut, nuk mundët ta thyenit fuqinë e tij, nuk mundët ta mbronit popullin e vendit tuaj dhe s'mundët t'i përmbushnit detyrat tuaja në emër të Imamit tuaj.

## 62. Letër

***Popullit të Egjiptit, dërguar nëpërmjet Malik el-Eshterit, kur e caktoi governator të këtij vendi***

Kështu pra, Zoti i Madhërueshëm e nisi Muhammedin si paralajmërues i të gjithë botëve e dëshmitar i të gjithë profetëve[487]. Kur vdiq ai, muslimanët u grindën për pushtetin pas tij. Për Allah, as që më kishte shkuar mendja e nuk e kisha imagjinuar kurrë që, pas Profetit, Arabët do t'ia hiqnin kalifatin Ehl-i Beitit, e që do mund të ma mohonin këtë pozicion[I], veç kur pashë fare papritur turma njerëzish rreth e qark një njeriu, të cilit i betoheshin për besnikëri[488].

Por unë s'mund ta shtrija dorën time të besës. Pastaj pashë se si shumë njerëz i iknin Islamit për në gjendjen ku kishin qenë, duke dashur ta rrënonin fenë e Muhammedit. Atëhere më hyri frika mos Islami çahej e shkatërrohej, po të mos i dilja në mbrojtje atij e njerëzve të tij, gjë që do kishte qenë një goditje më e madhe sesa humbja e pushtetit. Se, tek e fundit, kjo s'mund të zgjaste shumë e çdo gjë do të kalonte, ashtu si zhduket një mirazh e tretet një

[486] Pas sulmit dhe plaçkitjes së bërë nga ushtritë siriane, Kumejli kërkoi lejen e Imam Aliut për të bërë raprezalje në provincën siriane të Kirkisijes. Kjo letër është në përgjigje të kësaj kërkese.

[487] Ardhja e tij dëshmoi vërtetësinë e profecive të profetëve të tjerë, që kishin ardhur në këtë botë përpara tij.

[488] Kalifit të Parë.

ré në qiell. Prandaj e mbajta veten në këto ngjarje, deri sa e keqja u shkatërrua e zhduk dhe feja gjeti siguri dhe paqe.

**Pjesë e po asaj letre:**

Për Allah, po t'i kisha ndeshur vetëm e ata të ishin aq shumë, sa ta mbushnin dheun cep më cep, s'do ta kisha humbur mendjen, as do isha shqetësuar. Unë jam i qartë në vetvete dhe Zoti më ka dhënë bindje në udhëprirjen time të drejtë dhe në udhëprirjen e tyre të gabuar. Kjo më jep shpresë të piqem me Zotin e t'i gëzoj shpërblimet e Tij, e më jep brengë sepse njerëz mendjengushtë dhe perversë morën në duar punët e shoqërisë, përvetësuan fondet e Zotit si t'i kishin të tyret, skllavëruan njerëzit e Tij[II], luftuan të virtytshmit dhe u vëllazëruan me mëkatarët. Ndër ta është ai që Islami e ndëshkoi dhe e rrahu me fshikull, ngaqë u deh me verë[III], si dhe ai që s'e pranoi Islamin, deri sa e kuptoi se vetëm përmes tij mund t'i rriste fitimet e kësaj bote[IV]. Po të mos ishte kështu[489], unë nuk do kisha ngulur këmbë që t'ju mblidhja për t'ju qortuar, mobilizuar e nxitur për xhihad; po nëse nuk pranoni dhe tregoni dobësi, unë do t'ju braktis.

A nuk e shihni si janë rrudhur kufijtë e vendeve tuaja, si janë zaptuar qendrat tuaja të banimit, si i kanë rrëmbyer zotërimet tuaja, dhe si i kanë sulmuar qytetet dhe tokat tuaja? Zoti pastë mëshirë për ju! Çohuni për ta dërrmuar armikun e mos qëndroni të përgjumur, ndryshe do duhet të mbani zgjedhën e skllavërisë dhe vulën e poshtërimit, e atëhere fati juaj do jetë vërtet i mbrapshtë. Rrini zgjuar, se, nëse flini ju, nuk fle hasmi juaj.

---

[I]Njihet nga të gjithë deklarata e Profetit të Shenjtë për Imam Aliun, "Ky është vëllai im[490], ekzekutuesi i amanetit tim[491], dhe kalifi im[492] midis jush', apo thënia tjetër e tij në Ghadir Kum, ndërsa kthehej nga Haxhxhi i Lamtumirës, 'Kujtdo që unë i kam qenë kujdestar[493], i është ky Ali kujdestar'. Ato dëshmojnë se Profeti e kishte zgjidhur problemin e zëvendësimit e të pasardhësit të tij. Pas kësaj nuk kishte më nevojë për zgjidhje të reja apo që populli i Medinës të futej në zgjedhje. Por disa njerëz të etuar për pushtet nuk i përfillën këto përcaktime kaq të qarta, sikur të mos i kishin dëgjuar kurrë. Ata u dhanë zgjedhjeve një rëndësi kaq të madhe, saqë i braktisën ritet e varrimit të Profetit dhe u mblodhën në Sakife Beni Saide, ku, pas një farse pseudo-demokratike, zgjodhën Kalifin e Parë. Ky ishte

---

[489] Po të mos kishte njerëz të tillë në drejtim të punëve të shtetit Islam.

[490] Në arabisht, *akhi*.

[491] Në arabisht, *wasijji*.

[492] Në arabisht, *khalifeti*.

[493] Në arabisht, *mawla*.

një moment tepër kritik për Imam Aliun. Nga njëra anë ishin disa njerëz, interesat e të cilëve kërkonin që ai të merrte armët, nga ana tjetër Arabët, që e kishin pranuar Islamin nën presionin e forcës së tij ushtarake, po e dezertonin, ndërsa Musejleme ibn Zumameh el-Hanefi dhe Tulajah Ibn Khuwejlidi, të dy mashtruesa të njohur, po ngrinin në rebelim njërin fis pas tjetrit. Në këto rrethana, një luftë civile në gjirin e muslimanëve do t'i fuqizonte dhe bashkonte edhe më shumë forcat e të pafeve e të hipokritëve dhe mund ta vinte Islamin përpara alternativës së shkatërrimit përfundimtar. Prandaj, për hir të mbështetjes e solidaritetit të tij për Islamin, Imam Aliu preferoi të ruante qetësinë ndaj luftës dhe u kufizua me një protestë paqësore, në vend që të rrëmbente armët. Në këtë mënyrë, ai tregoi qartë se kishte më të shtrenjta fatet e komunitetit, se ardhjen e tij në krye të pushtetit. Shkatërrimi i planeve të hipokritëve dhe shkurajimi i nxitësve të trazirave s'mund të arriheshin tjetër, veçse duke shmangur luftën civile dhe duke e vonuar të drejtën e tij për një kohë më të përshtatshme. Ky ishte një akt i pashembullt në mbrojtje të Islamit, që është vlerësuar maksimalisht nga të gjitha shkollat e tij.

[II]Kjo i referohet thënies së Profetit të Shenjtë për fëmijët e Umejjes e fëmijët e Ebu el-As ibn Umejjes (gjyshit të Uthman ibn Affanit e të kalifëve të dinastisë së Merwanit). Ebu Dher el-Ghifariu tregon se i Dërguari i Zotit kishte thënë:

Kur të arrijë në dyzetë numri i pasardhësve të Umejjes, ata do t'i skllavërojnë njerëzit e Zotit, do t'i përdorin fondet e Tij sikur t'i kishin prona të tyre dhe do ta bëjnë Librin e Tij mjet korrupsioni. (el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 4, f. 479; el-Mutteki el-Hindi, *Kenz al-'ummal*, vol. 11, f. 149).

Kurse lidhur me fëmijët e Ebu el-Asit, Ebu Dheri, Ebu Sa'id el-Khudriu, Ibn Abbasi, Ebu Hureire e të tjerë tregojnë se i Dërguari i Zotit ka thënë:

Kur numri i pasardhësve të Ebu el-Asit të arrijë në tridhjetë, ata do t'i rrëmbejnë pasuritë e Zotit sikur të ishin prona të tyre, do t'i bëjnë skllevër njerëzit e Zotit dhe do ta bëjnë fenë e Zotit mjeshtëri për korrupsion. (*el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, vol. 3, f. 80; *el-Mustedrek*, el-Hakim, vol. 4, f. 480; *el-Metalib ul-alijeh*, Ibn Haxher, vol. 4, f. 332; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, vol. 5, ff. 241, 243; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, vol. 11, ff. 148; 149; 351; 354).

Historia e Islamit pas vdekjes së Profetit të Shenjtë jep dëshmi të shumta të plotësimit të këtyre profecive. Pikërisht këtu bazohej edhe frika e Imam Aliut për të ardhmen e komunitetit musliman.

[III]Njeriu që piu verë ishte Welid bin Ukbe, vëlla me nënë i kalifit Uthman dhe governator i tij në Kufa. Një herë, pasi kishte pirë e ishte dehur fare, drejtoi lutjet e mëngjesit në xhaminë kryesore të Kufas. Kështu, në vend të dy rekateve që rekomandon Profeti i

Shenjtë, bëri katër. Të pranishmit, midis të cilëve kishte mjaft njerëz fetarë e të përkushtuar, si Ibn Mes'udi e të tjerë, u indinjuan shumë, veçanërisht pasi Welidi mbaroi katër rekatet dhe tha:

Ç'mëngjes i këndshëm! Do dëshiroja t'i vazhdoja faljet edhe më gjatë, po të jeni edhe ju dakord.

Njerëzit ishin ankuar edhe herë të tjera më përpara për imoralitetin e Welidit, por më kot. Pas kësaj ata nisën të shajnë Kalifin që nuk ua vinte veshin ankesave të tyre e që e mbronte këtë maskara. Një herë tjetër, ndërkohë që kishte humbur ndjenjat nga të pirët, i morën nga gishti unazën e vulës dhe ia dërguan kalifit në Medinë. Por kalifi ngurronte prapë të jepte urdhër për ndëshkimin e governatorit dhe vëllait të tij nga nëna. Kjo i shtoi edhe më shumë kritikat ndaj tij për mospërfillje të ligjit. Më në fund u detyrua ta ndëshkonte Welidin me dyzetë goditje kamxhiku dhe e hoqi nga detyra duke vënë në vend të tij Sa'id ibn ul-Asin, një kushëri tjetër i Kalifit, gjë që u bë shkak për kritika të reja ndaj tij. (Welidi ishte personi, të cilit Allahu iu referua në Kur'an me emrin 'keqbërës'[494], në Suren 49, ajeti 6, historia e shpalljes së të cilit njihet mirë nga komentatorët.)

[IV]Njeriu që u fut në Islam për qëllime fitimi ishte Mu'avia, i cili e pranoi këtë fé vetëm për të përmbushur më lehtë ambicjet e tij për kënaqësitë e kësaj bote.

## 63. Letër

### *Shkruar Ebu Musa el-Esh'ariut, governatorit të Kufas, kur u informua se po u mbushte mendjen banorëve të Kufas të mos i përgjigjeshin thirrjes së tij për të marrë pjesë në betejën e Xhemelit[I]*

Nga shërbëtori i Zotit, Imam Aliu, Abdullah bin Kejsit.

Kam dëgjuar për ca fjalë tuajat që flasin pro, por dhe kundër jush[495]. Kur ju vjen lajm prej meje, duhet të gatiteni e të rrini në pritje, duke dalur nga foleja e duke thirrur ata që keni nën urdhër. Nëse bindeni edhe ju vetë për të vërtetën, bëhuni gati e nisuni, e nëse keni frikë, rrini mënjanë. Për Allah, ju do të kapeni kudo të ndodheni e s'do kurseheni, deri sa të rrënoheni me rrënjë dhe çdo gjë juaja të hallakatet e ju ta lini atë post. Pas kësaj është për të patur frikë nga ç'ju pret, më shumë se prej asaj që pësuat.

[494] Në arabisht, *fasik*.

[495] Fjala është për një thënie të Ebu Musait, sipas së cilës, 'Aliu është kalifi legjitim i muslimanëve (qëndrimi pro), megjithatë nuk është korrekte nga ana e tij që të luftojë kundër muslimanëve të tjerë (qëndrimi kundër)'.

Ajo që ju shpresoni nuk është aq e thjeshtë[496], sepse është një mjerim i vërtetë. Do na duhet t'i cysim devetë e saj, t'i kaptojmë pengesat e saj dhe t'i sheshojmë malet e saj[497]. Mblidheni mendjen, diluni zot punëve dhe meritojeni fatin e pjesën tuaj. Në qoftë se nuk ju pëlqejnë, shkoni atje ku s'jeni dhe aq i mirëpritur, por që, prapë, s'i shpëtoni dot[498]. Më mirë mbylluni diku vetëm e shtrihuni të flini. Atëhere s'do t'ju pyesë kush se ku jeni dhe ç'bëni: Për Allah, ky është trajtimi që i shkon një të tilli sipas së Drejtës; dhe me kaq, t'i japim fund.

We's-selam

---

[I]Kur Imam Aliu vendosi të shtypte trazirat e Basras, i dërgoi këtë letër governatorit të Kufas, Ebu Musa Esh'ariut, nëpërmjet Imam Hasanit. Në të përpiqej ta bindte për xhihad dhe e qortonte për thëniet e tij të dyfishta e kontradiktore, sipas të cilave Imam Aliu ishte Imami i vërtetë dhe betimi i besnikërisë ndaj tij ishte gjë e drejtë, por nuk ishte gjë e drejtë që ai të përkrahej në një luftë që bëhej kundër muslimanëve. Kjo ishte një intrigë e rrezikshme, që duhej demaskuar patjetër. Këtë kontradiksion ka Imam Aliu parasysh, kur përdor shprehjen '*Huwe lek we aleik*'[499]. Sepse, nëse Imam Aliu ishte vërtet Imami i ligjshëm, si mund të ishte gabim të luftohej përkrah tij kundër armikut? Dhe nëse luftimi përkrah tij ishte i gabuar, ç'kuptim kishte qenia e tij Imam i ligjshëm?

Por, pavarësisht nga përpjekjet për t'u kthyer mendjen që të mos merrnin pjesë në luftë, populli i Kufas iu bashkua ushtrisë së Imam Aliut në mënyrë masive dhe mori pjesë aktive në betejë, duke u shkaktuar basaritëve një disfatë të atillë, saqë nuk guxuan më të ngriheshin në rebelim.

## 64. Letër

### *Përgjigje Mu'avies*

Sigurisht që ne e ju kemi patur marrëdhënie të përzemërta, siç shpre-

---

[496] Rebelimi i Basras, seriozitetin dhe pasojat e të cilit Ebu Musai i nënvlerësonte.

[497] Nuk mund të mbyllen sytë përpara këtij problemi. Ai kërkon një zgjidhje me themel e jo të sipërfaqëshme, për t'i zbutur sa më shumë efektet e tij afatgjata.

[498] Qëndrimi i dyfishtë i Musa Esh'ariut s'u pëlqente as kundërshtarëve të Imam Aliut; si rezultat ai nuk mirëpritej plotësisht prej tyre.

[499] Që vjen në favorin tuaj e që në të njëjtën kohë është kundër jush.

heni ju. Por ditën kur ne pranuam Besimin që ju e refuzuat[500], mes nesh e jush u hap një humnerë. Sot është po ajo gjendje e ne mbetemi të palëkundur[501], kurse ju intrigoni. Ata nga ju që u futën në Islam, nuk u futën se kishin dëshirë, por sepse drejtuesit tuaj u bashkuan me të Dërguarin e Zotit.

Ju keni thënë se paskam vrarë Talhain e Zubeirin, se e kam nxjerrë Aishen me përdhunë nga shtëpia, dhe se kam mbjellur grindje ndërmjet dy qyteteve[502]. Këto janë gjëra që nuk kanë të bëjnë fare me ju e që juve s'ju bëjnë as mirë, as keq. Prandaj s'është nevoja të jap shpjegime lidhur me to.

Thoni dhe se po niseni për tek unë me një grup muhaxhirësh e ensarësh, ndonëse Hixhreti ka marrë fund ditën që vëllai juaj ra në burg. Po në e keni vërtet me ngut, prisni dhe pak, se vij unë t'ju takoj, e kjo po, që ka kuptim, sepse Zoti ma ka caktuar mua t'ju ndëshkoj. E nëse vini ju më parë, atëhere do ta kuptoni çfarë ka dashur të thoshte ai poeti i Beni Esedit, kur shprehej

*O ti, që këmbëngul të nisesh midis stuhive të beharit,*
*mbi sy do kesh dhén, e gur s'do kesh te kok' e varrit …*

Se e kam ende atë shpatën, me të cilën dërgova në të njëjtin vend gjyshin tuaj, dajon tuaj dhe vëllain tuaj. Për Atë Zot! Njiheni veten se kush jeni! Zemra juaj është bërë e ngushtë e urtësia juaj ka marrë fund. Nuk ka dyshim që keni kapur majën e rrezikshme të mëkatit e që do rrëzoheni pashmangshmërisht prej saj. E kjo do t'ju çojë drejt e në Skëterrë, sepse kërkoni gjëra që i kanë humbur tjetërkujt, përkujdesni bagëtinë e dikujt tjetri dhe lakmoni gjëra që s'janë tuajat e me të cilat nuk keni asnjë lidhje. Sa larg i keni fjalët nga veprat, sa shumë u ngjani xhajave e dajave tuaj, që mëkatimi e besa me Shejtanin i hodhën kundër Muhammedit e që u vranë, për pasojë, siç e dini dhe ju vetë. S'mundën ta mbronin veten, as çështjen, së cilës i dolën zot, nga goditjet e vrullshme të shpatave që vringëlluan ndër beteja e që kanë mbetur ato që ishin dhe sot e kësaj dite[503].

Ju keni thënë shumë gjëra për vrasjen e Uthmanit. Pranoni një herë

---

[500] Hidhet poshtë përpjekja për t'i zbutur gjërat, duke i paraqitur ndryshe. E vërteta është që midis Imam Aliut dhe Mu'avies nuk ka patur asnjëherë marrëdhënie të përzemërta.

[501] Në Besim.

[502] Kufas dhe Basras.

[503] Aludim për Dhu'l-fikarin, shpatën e famshme të Imam Aliut.

ç'pranuan dhe të tjerët[504], pastaj kërkomëni verdikt[505]. E unë do ta zgjidh çështjen në mes jush e tyre[506] mbi bazën e Librit të Zotit. Ajo që ju kërkoni është thjesht një biberon, si ai që rren bebet ditët e para pas prerjes së gjirit.

Paqe pastë mbi atë që e meriton.

---

[1]Mu'avia i kishte shkruar Imam Aliut një letër, në të cilën i kujtonte unitetin dhe marrëdhëniet e mira të dikurshme, pastaj e akuzonte për vrasjen e Talhait e Zubeirit si dhe për daljen e Aishes nga shtëpia e saj. Po aty, ai kundërshtonte edhe caktimin e Kufas si kryeqendër të vendit, në vend të Medinës. Në fund kërcënonte me luftë dhe thoshte se kishte ndërmend të nisej për ta luftuar me një ushtri muhaxhirësh e ensarësh. Imam Aliu iu përgjigj me këtë letër, në të cilën komenton pretendimin e Mu'avies për unitet, duke thënë pak a shumë: "Mund të kishte patur unitet midis jush dhe nesh, por ardhja e Islamit hapi midis të dy palëve tona një hendek të thellë, që nuk mund të kalohej me asnjë urë, dhe krijoi një ndarje të tillë, që nuk mund të zhdukej më. Kjo ndodhi sepse ne iu përgjigjëm thirrjes së Profetit dhe nxituam drejt Islamit, kurse ju mbetët zhytur në batakun e herezisë e të injorancës, gjë që bëri që ne e ju të ecnim në rrugë të ndara. Por kur Islami fitoi qëndrueshmëri dhe personalitetet kryesore të Arabisë u futën në gjirin e tij, edhe ju u ndiet të detyruar të bashkoheshit me të. Në këtë mënyrë, ju arritët të mbronit jetët tuaja me maskën e Islamit në fytyrë, por vazhduat, këtë herë fshehurazi, nxitjen e intrigave për shkallmimin e themeleve të tij. Kurse ne e pranuam Islamin me vullnetin e dëshirën tonë të lirë dhe iu futëm rrugës së tij të drejtë me vendosmëri që nuk ka njohur lëkundje në asnjë kohë. Për pasojë, nuk mundi të na pajtonte me pikëpamjet tuaja as pranimi i Islamit prej jush".

Për sa i përket akuzës së Mu'avies se Imam Aliu kishte organizuar vrasjen e Talhait dhe të Zubeirit, edhe sikur kjo të kishte qenë e vërtetë, a nuk ishte fakt që ata ishin revoltuar haptazi kundër Imam Aliut e ishin ngritur në luftë, duke thyer betimin e besnikërisë? Pra, nëse ata ishin vrarë për shkak të rebelimit, gjaku i tyre kishte shkuar kot dhe s'mund të hidhej faj mbi ata që i kishin vrarë. Islami e lejon luftimin e atij që rebelohet kundër Imamit të ligjshëm dhe e pranon ndëshkimin e tij me vdekje. Megjithatë kjo akuzë nuk ka asnjë bazë reale, sepse, në fakt, Talhai është vrarë nga një njeri i palës së tij. Lidhur me këtë, dijetari i shquar Ibn Abd ul-Berr shkruan:

> Merwani e goditi Talhain me një shigjetë dhe duke u kthyer nga Ebi Eban bin Uthmani, tha: "E vramë një nga vrasësit e babait tënd e të liruam nga gjakmarrja".

(*el-Isti'ab*, vol. 2, f. 223).

---

[504] Betimin e besnikërisë.

[505] Për njerëzit e akuzuar.

[506] Vrasësve të Uthmanit.

Sa për Zubeirin, atë e vrau Amr bin Xhumuzi kur po kthehej në Basra, pa qenë nxitur aspak nga Imam Aliu. Po kështu, ka qenë vetë Aisheja që doli nga shtëpia e saj si prijëse e këtij grupi rebelësh, ndërkohë që Imam Aliu e këshilloi disa herë të kuptonte pozitën e saj e të mos dilte, por pa dobi.

E pabazuar ishte dhe kritika tjetër e Mu'avies për transferimin e selisë së qeverisjes nga Medina në Kufa, pasi Imam Aliu arriti në përfundimin se Medina ishte mbushur me njerëz të këqinj dhe ishte shndërruar në qendër intrigash. Vet Mu'avia më pas i qëndroi larg Medinës dhe e mbajti kryeqytetin e tij në Siri.

Pra, ç'të drejtë mund të kishte Mu'avia për të kundërshtuar ndryshimin që i bëri Imam Aliu selisë së tij? Ai e la Medinën për shkak të komploteve që thureshin në çdo anë të saj. Shtypja e tyre mund të arrihej vetëm duke zgjedhur si kryeqytet një vend tjetër, prej nga mund të sigurohej në çdo kohë mbështetje e mjaftueshme ushtarake. Beteja e Xhemelit tregoi se një pjesë e madhe e popullit të Kufas kishte qenë në anën e Imam Aliut, prandaj ishte e natyrshme që Kufa të bëhej kryeqendër e ushtrisë së tij. Aty mund të organizohej më lehtë mbrojtja kundër armikut, në një kohë që Medina nuk ishte e përshtatshme për mobilizim ushtarak e furnizime.

Së fundi, Imam Aliu i jep një përgjigje shumë mendjemprehtë kërcënimit të Mu'avies se do marshonte kundër tij në krye të muhaxhirëve dhe ensarëve. Ai thotë: "Si do t'i sillni muhaxhirët, tani që dera e Hixhretit është mbyllur qysh ditën kur ra në burg vëllai juaj, Jezid bin Ebu Sufiani?!" Ky njeri ishte burgosur ditën që ra Meka, e pas kësaj dite nuk shtrohej më çështja për Hixhret tjetër, as për muhaxhirë të tjerë. Lidhur me këtë, Profeti i Shenjtë ka thënë:

> Nuk ka më Hixhret pas fitores mbi Mekën.

## 65. Letër

### *Mu'avies*

Është koha e fundit[1] që mund të përfitoni prej njohjes së gjendjes së qartë të gjërave kryesore. Ju keni përshkuar të njëjtën rrugë të etërve tuaj, duke nxjerrë pretendime që nuk qëndrojnë, duke përhapur mendime false e të pavërteta dhe duke kërkuar për vete atë që është shumë më lart se ju e që s'është caktuar për ju; sepse ju doni t'i largoheni së drejtës e të dilni mbi atë që është lidhur më shumë pas mishit dhe gjakut tuaj, e që është çdo gjë që ka nanurisur veshët tuaj e ka mëkuar zemrën tuaj. Po kur hiqet dorë nga e drejta, nuk mbetet tjetër, veç çoroditjes së pastër, dhe kur lihet pas dore fakti i qartë, nuk mbetet gjë tjetër, veç

pështjellimit. Pra, ruhuni nga dyshimet[507] e pasojat e këqija të çoroditjes, sepse ka kohë që djallëzia ka hedhur rrënjë në gjoksin tuaj e sytë tuaj janë errur fare nga terri.

E mora letrën tuaj plot thënie të çuditshme e pa logjikë, që i shuajnë shpresat për paqe e nuk dëshmojnë dije, as vetëpërmbajtje. Po të niset njeriu prej tyre, ju jeni si ai që gëlltitet pak nga pak në gropat moçalore, apo si ai tjetri që ecën symbyllur në vend të errët. Ju e ngrini veten në nivele, të cilave s'u afrohet dot njeri, pa patur për to krahë e shenja[508]. As qifti mbretëror s'arrin dot në to, aq lart janë, deri pranë yllit Ejuk[509].

Zoti mos e dhëntë që fatet e njerëzve të mbeten në duart tuaja, tani që kalifati erdh' tek unë, apo që unë të dekretoj sundimin tuaj mbi ndokënd. Pra, ruajeni veten tani e tutje dhe hapni sytë, se pacipëria juaj mund t'i shtyjë besnikët e Zotit t'ju vërsulen. Atëhere do t'ju mbylleshin hesapet për fare e ajo[510] që mund t'ju pranohej sot, s'do mund të pranohet dot nesër.

We's-selam.

---

[I]Në përfundim të betejës me harixhitët, Mu'avia i dërgoi Imam Aliut një letër, me të cilën përpiqej të hidhte baltë mbi të, si zakonisht. Në përgjigje, Imam Aliu i tërhiqte vëmendjen në faktet e njohura rreth kësaj beteje, e cila kishte ndodhur në pajtim të plotë me profecinë e Profetit. Vet Imam Aliu kishte thënë më parë, se do t'i duhej të luftonte edhe një grup tjetër, përveç njerëzve të Xhemelit e Siffinit, dhe këta ishin harixhitët, 'të shmangurit nga feja'. Zhvillimi i kësaj beteje e vrasja e burrit me gjinj gruaje dëshmonte qartë se Imam Aliu kishte patur të drejtë. Në qoftë se Mu'avia nuk do ishte nën pushtetin e vetëkënaqësisë e të epshit për pushtet dhe nuk do t'i kishte mbyllur sytë ndaj së drejtës, siç kishin bërë etërit e tij, Ebu Sufiani dhe Utbe, ai do ta kishte parë të vërtetën dhe do ishte futur në rrugën e saj. Por thirrja e prirjeve të lindura e largonte gjithmonë e më shumë nga e vërteta dhe e drejta dhe e mbante të shurdhët ndaj thënieve të Profetit, që hidhnin dritë mbi Imametin e Imam Aliut e Mëkëmbësinë e tij. Mu'avia nuk mund të mos njihte thënien e profetit në Haxhxhin e Lamtumirës, ku ndodhej dhe ai, sipas së cilës Aliu ishte kujdestar dhe mbikqyrës[511] i kujtdo që kishte pasur Profetin kujdestar dhe mbikqyrës, apo thënien tjetër të tij në betejën e Tebukut, ku Mu'avia ndodhej përsëri,

---

[507] Për të vërtetat që mëson Islami.

[508] Asnjë fakt pozitiv apo meritë e asnjë të dhënë që i duhet një udhëheqësi të devotshëm shteti.

[509] Njihet më shumë me emrin Kapela. Është ylli më i ndritshëm i konstelacionit të Shqiponjës.

[510] Ndonjë fakt pozitiv.

[511] Arabisht, *wali.*

sipas së cilës Aliu ishte për të si Haruni për Musain. Pavarësisht nga kjo, ai e kaloi jetën e tij duke mos u pajtuar me të vërtetën dhe duke përkrahur të padrejtën. Natyrisht, kjo nuk vinte nga mosnjohja e fakteve. Ishte uria e tij për pushtet ajo që e nxiste të shkelte me këmbë të vërtetën dhe drejtësinë.

## 66. Letër

### *Abdullah ibn Abbasit. Kjo letër është paraqitur edhe më parë me një version pak më të ndryshëm*

Ndonjëherë njeriu ndihet i gëzuar për diçka që s'duhej ta humbiste kurrsesi, dhe ndihet i pikëlluar për diçka që s'duhej t'a kishte patur fare[512]. Pra, mos e shihni arritjen e kënaqësisë dhe përmbushjen e ambicjes për hakmarrje si favorin më të madh të kësaj bote, sepse i tillë është vetëm gjallërimi i të drejtës dhe shuarja e flakëve të së keqes. Kënaqësia duhet bazuar në gjërat[513] që janë nisur përpara, hidhërimi duhet të jetë për gjërat që lihen pas[514], dhe meraku duhet patur për gjërat që pritet të ndodhin pas vdekjes[515].

## 67. Letër

### *Kasem bin Abbasit[516], governator i Mekës*

Përgatiti njerëzit për Haxhxh e kujtoju ditët[517] që i duhen kushtuar Zotit. Ulu e rri me ta nga mëngjesi në mbrëmje. Shpjegoja ligjin kujt e kërkon, mësoje të paditurin dhe diskuto me të mësuarin. Mos prano ndërmjetës mes teje e njerëzve, përveç gjuhës tënde, dhe as rojtar, përveç fytyrës tënde[518]. Mos pengo asnjë nevojtar të të takojë, se në iktë zemërthyer nga dera jote herën e parë, kjo nuk do të të sjellë lëvdata, edhe sikur t'ia plotësosh më vonë nevojën.

[512] Sepse për të ka qenë caktuar diçka e jo diçka tjetër.

[513] Punët e mira.

[514] Punët e mira që kanë mbetur pa bërë në këtë botë.

[515] Në Ditën e Gjyqit të Fundit.

[516] Vëllai i Abdullah bin Abbasit.

[517] Festat dhe ritet kryesore të Haxhxhit në ditët e caktuara nga Profeti

[518] Njeriun e ruan fytyra e tij në kuptimin që në të shfaqet e keqja që ai bën apo mendon, edhe kur është krejt i vetëm dhe pa dëshmitarë, në formën e skuqjes apo zverdhjes. Pra, fytyra denoncon një gjë, për të cilën njeriu që respekton veten ndihet i turpëruar, dhe e ruan një njeri të tillë nga rënia në këto situata (nga frika apo vetëdija).

Kujdesu për fondin e mbledhur në thesarin publik dhe shpenzoje për njerëzit familjarë, për të mjerët, për ata që vuajnë nga uria dhe janë të zhveshur, si dhe për planet e tua. Pastaj dërgo tek ne ç'të mbetet, për t'ua shpërndarë nevojtarëve të kësaj ane.

Kërkoju banorëve të Mekës të mos u vënë taksa të ardhurve, sepse Zoti i Lavdishëm

> **"...e ka bërë** (Xhaminë e Shenjtë) **të barabartë, si për banorin e atjeshëm, edhe për vizitorin."**

(Kur'ani, 22:25).

Këtu 'Akif' do të thotë 'vendas', kurse 'Badi' do të thotë 'ai që vjen për Haxhxh nga jashtë Mekës'. Zoti na dhëntë neve dhe juve aftësinë për të fituar dashurinë e Tij[519].

We's-selam.

## 68. Letër

***Shkruar Selman Farsiut, përpara marrjes së Kalifatit nga Imam Aliu***

Shembulli i botës është si i gjarprit, i cili është i butë në të prekur, por helmin e ka vdekjeprurës. Prandaj, mbajeni veten larg çdo gjëje që duket e mirë, sepse pak kohë do rrijë me ju; mos u dëshpëroni për të, sepse është e sigurtë që një ditë do ndahet prej jush e se faktorët e saj janë të paqëndrueshëm; dhe shmangeni, sidomos kur ta ndjeni më shumë joshjen e saj, sepse bota e bën ankth sigurinë, sa herë njeriu ndihet në siguri.

## 69. Letër

***Harith Hamadaniut***

Kapu fort për litari të Kur'anit e merr mësim prej tij. Shikoje në dritën e tij të ligjshmen si të ligjshme e të paligjshmen si të paligjshme. Dëshmoje të drejtën që është thënë në të shkuarën[520]. Nxirr mësim për të tashmen e botës nga historia e gjendjeve të mëparshme të saj, sepse njëra periudhë e saj

[519] Duke bërë veprime të mira.

[520] Në fetë e mbështetura në mësimet e profetëve të tjerë.

i shëmbëllen tjetrës, fundi i saj puqet me fillimin e saj dhe e përgjithshmja e saj është ndryshimi dhe ndarja[521]. Gjykoje emrin e Zotit si tepër të madh për ta përmendur në çështje që nuk janë çështje të së drejtës. Kujtoje vdekjen më shpesh, por mos u mallo për të, përveçse kur do duhet t'i jesh përballë[522].

Shmange veprimin që pëlqen të bësh, por që muslimanët s'e pëlqejnë. Shmange veprimin që pëlqen ta bësh fshehtas, sepse është turp të bëhet faqe botës. Shmange veprimin që vet bërësi e quan të keq dhe lyp ndjesë për të. Mos e vur nderin tënd në situata që e bëjnë objekt bisede. Mos thuaj çdo gjë që dëgjon, se kjo të çon në gënjeshtër. Mos kundërshto çdo gjë që thonë të tjerët, se kjo të çon në injorancë. Vraje zemërimin tënd e fal kur ke pushtet[523]. Tregohu i përmbajtur në çaste inati dhe ndjé, pavarësisht nga autoriteti, se kështu të venë punët shumë më mirë. Përdori për mirë favoret e Zotit e mos i shko kot bekimet e Tij. Dhe, bëhu ti vetë dëshmia e efekteve të tyre mbi ty.

Dije se më i shquari ndër besimtarët është më i dalluari në angazhimin e vetes, familjes e pronës[524], sepse jotja është vetëm ç'nis përpara, kurse ajo që lë pas u mbetet të tjerëve. Shmange shoqërinë e atij, që gjykohet keq dhe të cilit nuk ia duan punën, sepse njeriut ia di vlerën kush i rri më pranë.

Jeto në qytete të mëdha, ku muslimanët jetojnë në bashkësi. Shmangi vendet e dëfrimeve e të veseve e qendrat ku Zotit i binden pak. Kufizoje mendimin e mundimin në gjëra që të vlejnë, dhe mos shko shpesh e gjatë në pika tregtimi, sepse aty shenjon pisllëku e i cakton takimet Djalli. Shikoi shpesh ata që s'e kanë mirëqenien që ke ti, se kjo do të kujtojë mirënjohjen që ke borxh[525].

Mos u nis për udhë të premteve pa bërë lutjet, përveçse kur rrugëton për punë të Zotit[526] apo ke ndonjë punë të përligjur. Bindju Zotit në të gjitha udhëzimet, sepse bindja ndaj Tij është përpara çdo gjëje tjetër. Nanurite zemrën me adhurim e dëgjim, dhe mos e detyro me forcë. Angazhoje kur është e lirë dhe e gëzuar, përveç rasteve të detyruara, që nuk duhen lënë pas dore e duhen kryer pesë herë në ditë. Ji në përgjim, se mos vdekja të mbërthen

[521] Çdo individ duhet të largohet një ditë apo një tjetër nga kjo botë dhe nga historia.

[522] Atëhere kur ndiehe i pastër para Zotit e je i gatshëm për ta rrezikuar jetën për një çështje të madhe.

[523] Për të ndëshkuar.

[524] Në dhënien e lëmoshave e të ndihmave për të tjerët dhe për veprimtari të tjera në interes të komunitetit e Islamit.

[525] Ndaj Zotit.

[526] Për xhihad.

ndërkohë që i je larguar Zotit në kërkim të qejfeve të botës. Shmange shoqërinë e perversëve, sepse vesi shoqëron vesin. Shikoje Zotin të madh dhe duaji ata që e duan. Shmange zemërimin, se është nga armët më të fuqishme të arsenalit të armëve të Djallit.

### 70. Letër

***Shal bin Hunejf el-Ensariut[527], governator i Medinës, lidhur me disa qytetarë të tij që kishin kaluar në anën e Mu'avies***

Mora vesh që disa Medinas kanë kaluar fshehurazi tek Mu'avia. Mos u mërzit që i humbe si numër e që s'do t'i kesh për ndihmë këtej e tutje. Kujto vetëm që shkuan në anën e të keqes e që ke shpëtuar prej tyre. Ata u larguan nga porositë dhe e vërteta, dhe rendën drejt verbërisë e injorancës. Ata janë kërkues të kësaj bote dhe ecin drejt saj e hidhen në krahët e saj, ndonëse e kanë njohur drejtësinë dhe e kanë parë e vlerësuar. Ajo që ata s'pëlqejnë tek ne, është barazia e përgjithshme në çështje të së drejtës.

Pra, ikin drejt egoizmit dhe anësisë. Leri të na rrinë sa më larg.

Për Allah, ata s'u arratisën, sepse pësuan padrejtësi dhe kërkojnë drejtësi. Zoti bëftë ymër e na ndihmoftë në vështirësitë e rrugëve të Tij e për lehtësimin e problemeve që krijojnë këto ngjarje.

We's-selam.

### 71. Letër

***Mundhir bin Xherud el-Abdiut, për abuzimet me gjëra që i ishin dhënë në administrim***

Më gënjyen sjelljet e mira të atit tënd e mendova se do ndiqje dhe ti të njëjtën rrugë e do shkëlqeje më tej virtytet e tij. Por dëgjoj se s'po heq dorë nga pasionet e s'po vë mënjanë zahiré për botën tjetër, por jepesh pas kësaj bote, duke rrënuar jetën tënde të përjetshme, dhe u bën favore të afërmve të tu, duke dhunuar Besimin tënd.

Në qoftë e vërtetë ç'kam dëgjuar, do jetë më e mirë se ti edhe deveja më kërmë e tufës tënde, dhe do vlejë më shumë se ti edhe sholla e këpucëve të tua. Njeriu me cilësi si të tuat nuk është i dobishëm as për

[527] Vëllai i Uthman bin Huneifit (governator i Basras, shih letrën Nr. 45) e pasues besnik i Imam Aliut.

mbushjen e një grope me dhé, as për kryerjen e ndonjë pune tjetër, as për lartësimin e pozicionit të tij, as për t'u pranuar partner në çështje me rëndësi, dhe as për t'i besuar diçka pa patur frikë mos e shpërdor. Prandaj, eja tek unë me të marrë këtë letër, me vullnet të Zotit.

Shënim i Sejjid Raziut: Mundhiri është ai, për të cilin Prijësi i Besimtarëve ka thënë: Shikon dendur mbi supe, ndihet krenar për veshjen dhe e heq pluhurin nga këpucët duke u fryrë.

## 72. Letër

### *Abdullah bin Abbasit*

Pra, ti s'mund të shkosh më larg se caku i jetës tënde, as mund të të jepen mjete jetese që nuk janë për ty. Kujto që kjo jetë përbëhet nga dy ditë: Njëra punon për ty e tjetra kundër teje. Kujto që bota është një shtëpi me qeveri që venë e vinë. Çdo gjë e saj që është për ty, ty do të vijë, sado i pafuqishëm të jesh, dhe çdo gjë e saj, që është nisur kundër teje, nuk mund të sprapset, sado i fuqishëm që të jesh.

## 73. Letër

### *Mu'avies*

Leximi dhe përgjigja e letrave tuaja ma kanë dobësuar shikimin dhe ma kanë lodhur e ngatërruar mendjen[528]. Tek numëroni kërkesat që keni dhe prisni t'jua miratoj[529], i ngjani atij që ka rënë në gjumë të thellë e shikin ëndrra që e mundojnë, apo atij që rri më këmbë i shastisur dhe i çoroditur, pa ditur nëse ato që vijnë janë pro apo kundër tij. Ju s'jeni njeri i tillë[530], e di, por ashtu jeni katandisur. Për Atë Zot, po të mos kisha dashur t'ju jepja kohë akoma, do t'ju shkatërroja në mënyrë të atillë, sa t'ju dërrmoheshin eshtrat e t'ju shqiteshin mishrat prej tyre. Djalli ju ka penguar t'u ktheheni punëve të mira e t'u vini veshin fjalëve e këshillave të mira.

[528] Duke i marrë seriozisht këto letra e duke u dhënë rëndësinë që nuk e kanë.

[529] Për të lejuar qeverisjen e tij tiranike e të pafé mbi një vend të madh si Siria.

[530] I shastisur, budalla e naiv.

## 74. Dokument

***Shkruar nga Imam Aliu në formën e një kontrate midis fisit Rabije dhe popullit të Jemenit. Ky dokument është shkëputur nga shkrimet e Hisham bin Kalbit***

Kjo kontratë vërteton se populli i Jemenit e qytetarët e fshatarët e tij, si dhe fisi Rabije e qytetarët e fshatarët e tij, bien dakord t'i bashkohen Librit të Zotit, t'i drejtohen për të vënë rregull në pajtim me të, dhe t'i përgjigjen atij që bën thirrje në emër të tij[531] e që urdhëron në pajtim me udhëzimet e tij. Ata s'do të heqin dorë prej tij për asnjë përfitim financiar, as do pranojnë rrugë tjetër në vend të tij. Ata do të bashkojnë fuqitë kundër kujtdo që e kundërshton dhe e braktis. Ata do ta ndihmojnë njëri-tjetrin. Zëri i tyre do të jetë një. Ata nuk do ta thyejnë zotimin e tyre, ngaqë i qorton ndonjë kritik, nga inati i ndonjë të zemëruari, nga trajtimi poshtërues i disave ndaj disa të tjerëve apo nga përdorimi i fjalëve fyese të një pale kundër një tjetre.

Ky zotim është detyrues për ata që janë të pranishëm, për ata që nuk janë të pranishëm, për ata që janë të vetëpërmbajtur, për ata që janë të marrë, për ata që janë të mësuar e për ata që janë të pamësuar. Ky dokument vuloset me premtimin përpara Zotit. E për premtimin përpara Tij jepet llogari.

Shkruar nga Ali ibn Ebi Talibi.

## 75. Letër

***Mu'avies, shkruar pak pasi Imam Aliu mori betimin e besnikërisë. El-Wakidiu e përmend këtë dokument në veprën e tij 'Libri i Xhemelit'***

Nga shërbëtori i Zotit Aliu, Prijës i Besimtarëve, Mu'avies, birit të Ebu Sufianit.

Ju i njihni qëndrimet e mia ndaj njerëzve tuaj e mënjanimin tim nga ju, deri sa ndodhi ajo që ishte e pashmangshme e që s'mund të parandalohej. Kjo histori është e gjatë e për të mund të thuhen shumë. Ajo që duhej të ndodhte ka ndodhur dhe ajo që duhej të vinte ka ardhur. Prandaj, kërkoju njerëzve tuaj besnikëri ndaj meje dhe ejani këtu me një përfaqësi të tyre.

---

[531] Prijësit që bën thirrje në emër të Kur'anit.

### 76. Udhëzime

***Abdullah bin Abbasit, kur e caktoi të plotfuqishëm në Basra***

Takoi njerëzit me përzemërsi, jepu audiencë të lirë dhe vendos rregull me dashamirësi. Shmange mllefin, se ai është shenjë e mirë për Djallin. Kujto që çdo gjë që të çon pranë Zotit, të largon nga Skëterra, dhe çdo gjë që të largon nga Zoti, të afron tek Skëterra.

### 77. Udhëzime

***Abdullah bin Abbasit, kur u dërgua për bisedime me harixhitët***

Mos diskuto me ta bazuar tek Kur'ani, sepse Kur'ani ka shumë aspekte, kështu që ti do thuash tëndin e ata të tyren; argumento përmes haditheve, sepse atyre s'u dredhojnë dot.

### 78. Letër

***Ebu Musa el-Esh'ariut, në përgjigje të letrës së dërguar prej tij nga vendi ku u bë arbitrimi[532]. Sejjid bin Jahja Enevi e përmend këtë letër në Kitab ul-Meghazi***

Shumë njerëz u largohen të mirave të përhershme të jetës tjetër, ngaqë i mëgjunjen kësaj bote e flasin me pasion. Njerëzit që bëjnë kështu, mashtrojnë vetveten, e kjo më habit shumë. Përpiqem të gjej shërim për këtë plagë të tyre, që kam frikë se po shkon drejt trombozës[533]. Ju e dini që s'ka tjetër më të pangopur se unë me bashkimin e njerëzve të Muhammedit e me solidaritetin e tyre. Dhe vetëm përmes tyre e kërkoj unë shpërblimin e mirë dhe rikthimin në vendin e nderuar.

Unë do ta përmbush zotimin e marrë, edhe sikur të ktheheni mbrapsht nga pozicioni i shëndoshë, që kishit kur u ndamë së fundi. Ai, të cilit i është mohuar bekimi i dobisë nga mençuria dhe përvoja e tij, duhet të ndihet vërtet i mjerë. Indinjohem kur flitet shtrembër apo kur keqësohet diçka, së cilës Zoti i kishte dhënë shëndet përmes Islamit. Prandaj hiq dorë nga nxjerrja e

---

[532] Pas betejës së Siffinit midis ushtrive të Imam Aliut e Mu'avies, u krijua një komision prej dy vetësh për sheshimin e mosmarrëveshjeve midis tyre.

[533] Bëhet e pashërueshme.

përfundimeve nga gjëra të keqkuptuara, sepse njerëzit e mëkatit do përpiqen të të joshin në mëkat.

We's-selam.

### 79. Letër

***Komandantëve ushtarakë, pas ardhjes në krye të Kalifatit***

Ajo që rrënoi ata që shkuan përpara jush, ishte mohimi i të drejtave të njerëzve, që pastaj t'i blinin vetë[534], si dhe nxitja e tyre drejt së gabuarës dhe ndjekja e saj.

534 Duke paguar ryshfet.

# Kulme të Fjalës

# Ligjërata dhe Fjalime të Zgjedhura të Imam Aliut

## PËRZGJEDHJE E LIGJËRATAVE DHE FJALIMEVE TË Prijësit të Besimtarëve

***Në Këtë Përzgjedhje Përfshihen edhe Mendime që i Ka Shprehur në Fjalime e Biseda të Mbajtura në Takime të Ndryshme, si dhe në Predikime e Raste të Tjera.***

### Ligjërata 1

*Në këtë ligjëratë flitet për krijimin e Tokës e Qiellit, si dhe për lindjen e Ademit*

Qoftë lavdëruar Zoti, të Cilit s'ia përshkruan dot vlerat asnjë gojëtar, të Cilit s'mund t'ia numërojë të mirat asnjë numërues, të Cilit s'mund t'ia njohin[535] kurrë hakun[536] ata që përpiqen t'ia njohin, dhe të Cilin s'mund ta kuptojë e matë[537] asnjë mendje e mençuri, sado e ndritur; lëvduar qoftë Ai, për cilësitë e të Cilit nuk ka asnjë cak, nuk bëhet asnjë përshkrim, nuk mjafton asnjë lëvdatë[538], nuk ekziston asnjë kohë fillimi dhe nuk është caktuar asnjë kohë mbarimi. Ai e pruri krijimin në qenie përmes Pushtetit të Tij, i lëshoi erërat nga

[535] Siç i takon dhe deri në fund.

[536] Bërja drejtësi Zotit, në kuptimin e njohjes e respektimit të madhështisë së Tij, e të vlerave të Tij, që do duhej të përkthehej me bindje ndaj Tij.

[537] Ta kuptojë e vlerësojë siç e meriton. Lidhur me këtë, vlen të citohet ky hadith i Profetit të Shenjtë: "Nuk mund t'i numëroj dot unë të gjitha lavditë e Tua: Ti je ashtu siç lavdëron Veten"

[538] E denjë sa duhet për Të.

Mëshira e Tij dhe e fiksoi dheun në lëkundje me anë të shkëmbinjve.

E para gjë në fé janë dijet për Të[I]; përsosmëria e dijeve rreth Tij synon dëshmimin e Tij, përsosja e dëshmimit të Tij arrihet me besimin në Njëshmërinë[539] e Tij, përsosmëria e besimit në Njëshmërinë e Tij nënkupton të jesh i ndershëm ndaj Tij, e qenia i ndershëm ndaj Tij e arrin përsosmërinë kur nuk i vishen cilësi, sepse vetë cilësia është një provë e qenies së saj ndryshe prej gjësë së cilësuar, dhe sepse gjëja, së cilës i vishet diçka, është e ndryshme nga vet veshja[540].

Kështu, kushdo që i vesh Zotit tipare, pranon të ngjashmin e Tij, dhe kush i njeh Atij të ngjashëm, e sheh Atë si dy, e kush e sheh Atë si dy, e pranon si të ndashëm; pra edhe të pjesshëm e të paplotë. Por pranimi i paplotësisë së Tij është si ta marrësh Atë tjetër për tjetër[541], dhe ngatërrimi i Tij tjetër për tjetër kërkon ta dëftosh, por të dëftosh në drejtim të Tij, është njësoj si t'i vësh kufij; dhe t'i vësh Atij kufij do të thotë ta numërosh.

Kush thotë në çfarë është Ai, e mendon Atë të përmbajtur[542], dhe kush thotë se ku është Ai, thotë se Ai s'është diku tjetër. Ai është Qenie, po jo përmes ardhjes në ekzistencë. Ai është, por jo sepse del nga mosqenia. Ai gjëndet në gjithçka, po jo përmes afërsisë fizike. Ai është jashtë gjithçkaje, por jo përmes ndarjes fizike. Ai vepron, por pa vënë në punë lëvizje dhe vegla. Ai e shikon krijimin e Tij edhe kur s'mund të shihet gjë në të. Ai është vetëm NJË; një NJË i tillë, që nuk ka një tjetër si Ai, me të cilin Ai do mundej të mbante shoqëri e të cilit do t'ia ndjente mungesën, po t'i mungonte.

---

[539] Në qenien e Zotit Një i Vetëm dhe pa partner në krijimin e Tij.

[540] Ajo cilësi apo veti (shpesh herë përdoret termi 'atribut').

[541] Nga vetë natyra e saj, cilësia rezulton e ndashme, pra e ndryshme nga objekti, të cilit i vishet. Për shembull, dija gjatë ekzistencës së njeriut karakterizohet nga nivele të ndryshme. Përveç kësaj, njeriu mund të humbasë, të rifitojë apo ndryshojë edhe vetë shqisat e tij. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për atribute të tjera, më abstrakte. Por kjo nuk është e vërtetë për Zotin e Plotfuqishëm. Qenia e Tij dhe atributet e Tij janë një dhe të pandara. Ai nuk ka qenë kurrë pa to, nuk i është dashur kurrë t'i fitojë ato, dhe nuk ka për t'i humbur asnjëherë ato. Për më tepër, nuk mund të imagjinohen dallime mes vetive të ndryshme të Tij. Tek ne, për shembull, shikimi është veti krejt e ndryshme nga dëgjimi dhe të dyja ato janë fare të ndryshme nga guximi apo sinqeriteti që mund të kemi. Kurse për Zotin nuk mund të bëhen krahasime të tilla, ndryshe do krijohej një precedent për t'i vendosur kufizime. Vetitë tona duan rrethana e kushte të caktuara për t'u shfaqur, kurse Zoti nuk ka nevojën e asgjëje për shfaqjen e pushteteve të Tij. Dija e Tij, shikimi i Tij, dëgjimi i Tij dhe prania e Tij janë një dhe po e njëjta gjë.

[542] Në diçka.

## Krijimi i Universit

Ai e solli krijimin në qenie në një mënyrë që s'i ngjan asgjëje tjetër: Pa u munduar për ta menduar, pa asnjë eksperimentim, pa përmirësuar asnjë lëvizje e pa zbatuar asnjë ëndërr intelektuale. Ai i caktoi kohë çdo gjëje[543], bëri bashkë në një tiparet e ndryshme të tyre dhe u dha karakteristika e u veshi veti që i njihte që përpara se t'i krijonte, duke bërë fakt kufizimet dhe caqet e tyre dhe duke vlerësuar prirjet e thelbit të tyre dhe ndërlikimet e pritshme[544], që lidhen me to.

Si krijoi volinë e hapësirës, Zoti i Plotpushtetshëm e urdhëroi kupën qiellore të zgjerohej për t'i hapur vend[545] veprimit të erërave, pastaj derdhi në të ujin[546] me tallazet e tij të furishme e me dallgë që pasonin njëri-tjetrin. Erërat e harbuara e shkulmet e dhunshme e morën dhe e shpërndanë e Ai i bëri (erërat) ta mpiksnin përsëri (si pikat e shiut); pastaj e vuri furinë e piklave të mpiksura[547] nën kontroll të erërave dhe u caktoi kufijtë që duhej të respektonin[548]. Kështu, erërat frynin nëpër rrjedhës e ky përhapej vrullshëm

---

543 Duke i dhënë materies hapësirën e kohën, krijohet ai që në fizikën moderne quhet kontinuumi kohë - hapësirë, thelbi i të cilit është që asnjë nga këta faktorë nuk mund të ekzistojë veç dy të tjerëve.

544 Duke i rregulluar dhe konsoliduar këta faktorë (materien, kohën e hapësirën), Ai bëri që intensitetet e cilësive të ndryshme të tyre të harmonizohen në vlera që mundësojnë organizimin e tyre në miliarda galaktika që përmbajnë miliarda e miliarda diej, toka, hëna dhe forma të panumërta të jetës. Por Ai kishte përcaktuar si tipar kryesor të krijimit spontaneitetin, prandaj evolucioni i tij është spontan e i njëkohshëm e mund të shpjerë natyrshëm në kombinacione nga më të ndryshmet.

545 Njëkohësisht me krijimin dhe menjëherë pas tij, Gjithësia nisi të zgjerohej. Pushteti i Vullnetit të Tij është i tillë që galaktikat që u krijuan para dhjetëra miliarda vjetëve, janë në zgjerim edhe sot e kësaj dite.

546 Gazin kozmik, që përbëhet kryesisht nga hidrogjeni (njëri nga të dy përbërësit e ujit), i cili konsiderohet si burimi i të gjitha objekteve të Gjithësisë; këtë materie fillestare Zoti e organizoi me anë të 'erërave', që nënkuptojnë fushat e ndryshme të forcave gravitacionale, bërthamore, elektromagnetike etj., që i vënë pjesët e ndryshme të sistemeve të bashkëveprojnë me njëra-tjetrën; dhe, meqë atë kohë njerëzit nuk i njihnin as hidrogjenin, dhe as këto fusha, për to janë përdorur me shumë vend e domethënie fjalët e thjeshta 'ujë' dhe 'erë'. Në fakt, në kushtet e trysnive të përbindshme të fazave të para të pas-krijimit, ky 'gaz' ka qenë shumë i ngjeshur, prandaj nuk mund të sillej si një gaz i zakonshëm; ky fakt i përshtatet përdorimit të termit '*Maa*' nga Imam Aliu, që në Arabisht do të thotë 'Ujë', ndërkohë që vet hidrogjeni (një term më i vonshëm) thuhet '*Maaeen*'.

547 Objekte me dendësi më të madhe, që krijohen nga bashkimi ose tërheqja e objekteve më të vegjël drejt një pike qendrore.

548 Që materia dhe energjia të munden të evoluojnë brenda caqeve të caktuara dhe të mos firojnë në hapësirë; kjo kërkon që hapësira të jetë e fundme, sado e madhe që të duket, materia të jetë e fundme, sado kolosale të duket masa e saj, dhe koha të jetë e fundme, sado e gjatë të duket zgjatja e saj; pra, në natyrë nuk ka asgjë të pafundme. I pafundëm është vetëm Zoti.

mbi shpinë të tyre.

Pastaj Zoti i Plotfuqishëm krijoi një tjetër erë, për t'i bërë të përmbajtura[549] lëvizjet e tij dhe të qëndrueshme vendndodhjet e tij. Kështu ia shtoi lëvizjet e i përhapi në çdo pikë, në thellësi e gjerësi[550]. Zoti e urdhëroi erën të ngrinte përpjetë masat e zhytura thellë të rrjedhësit dhe t'i rriste dhe më shumë valët e oqeanit të tij. Dhe kështu era i rrahu valët si rrihet në tundës qumështi kur i hiqet gjalpi, dhe i shtyu vërtik nëpër kupën qiellore, duke e flakur ballin e tyre në thellësira, ndërsa pjesët e amullta i fuste në vorbull, deri sa niveli i tyre erdh' e u ngjit lart dhe sipërfaqa e tyre u mbush plot me shkumë[551]. Atëhere Zoti i Gjithëfuqishëm e përhapi këtë shkumë nëpër hapësirën e pamatë të gjithësisë në pajtim me fuqinë e erërave zotëruese e bëri me të shtatë qiejt[552], nga të cilët më të ulëtit[553] i dha rolin e një vale të qëndrueshme[554], ndërsa më të lartmin e caktoi të ishte tavani mbrojtës i tyre; dhe ngriti kështu një ndërtesë të lartë, pa asnjë shtyllë për pështetje dhe asnjë gozhdë që t'i mbërthente gjërat bashkë[555]. Pastaj i zbukuroi me yje dhe me

[549] Pas zgjerimit fillestar të Gjithësisë, vjen një fazë e re e zhvillimit të saj, gjatë të cilit ndodh frenimi progresiv i ritmeve të këtij procesi, për shkak të futjes në veprim e bërjes efektive të fushave me veprim tërheqës. Kjo shmang hollimin e tejskajshëm të materies ndëryjore. Për shkak edhe të tërheqjeve molekulare e atomike, ekuilibrat relative midis këtyre dy dukurive me prirje të kundërta shpien në një tjetër lloj kondensimi. Si rezultat krijohen atome e molekula përherë e më komplekse. Ky ishte një moment tepër i rëndësishëm në arritjen e formave të tjera më të larta të krijimit.

[550] Të hapësirës së krijuar. Në këtë mënyrë, gjithçka që erdhi në krijim - e ngurtë, e gastë, e lëngët, radioaktive, inerte - materie në të gjitha format e saj, qoftë si lëndë apo si fushë, pavarësisht nga përmasat apo vetitë, duhej të ekzistonte, të funksiononte e të shkatërrohej në pajtim me ligje e urdhra të caktuara, në bindje të plotë ndaj Vizionit dhe Vullnetit të Tij.

[551] Në këtë mënyrë krijohen ishuj të materies më të dendur në detin e një mjedisi më të rralluar, që i korrespondon pluhurit ndëryjor. Kurse vorbullat e shkumërat, ku materia është më e ngjeshur, u pëgjigjen grumbullimeve galaktikore.

[552] Përfytyrohen si zona grumbullimesh galaktikore, çdonjëra nga të cilat përmban miliarda galaktika e yje. Sot me këtë term kuptohen shtatë fushat magnetike që mbështjellin planetin tonë, sistemin tonë diellor, galaktikën ku ai ndodhet, grumbullimet galaktikore, etj. Megjithatë duket se këtu bëhet fjalë për një tjetër realitet, ende të paqartë e të panjohur, që nuk lidhet vetëm me materien. Komentuesit tradicionalë mendojnë se ai nuk u referohet aq aspekteve kohore – hapsinore të realitetit, por faktit se ky realitet është i shkallëzuar në nivele metafizike, ku shtatë qiejt janë të shtatë nivelet e ekzistencës. Në shpjegimet e mëposhtme, ne do bazohemi kryesisht në aspektet fizike të problemit, sepse ato janë më familiare për ne dhe shumicën e lexonjësve.

[553] Atë që ndodhet në qendër të masës fillestare, pranë së cilës rezulton të jetë vendosur edhe sistemi ynë diellor së bashku me Tokën.

[554] Që provokon ende zgjerim në të gjithë drejtimet.

[555] Kjo kupton faktin që galaktikat notojnë në hapësirë pa u mbështetur gjëkundi e pa marrë lëvizje nga

drita meteorësh, vari nën qiej që rrotullohen leqe diejsh verbues dhe hënash rrezëlluese, tavane që zhvendosen dhe hapësira lëvizjesh shtjellore[556].

## Krijimi i Engjëjve

Pastaj, midis qiejve të lartë krijoi hapje dhe i mbushi me të gjitha llojet e engjëjve të Tij. Disa nga ata rrinë shtrirë, në adhurim, e s'ngrihen as në gjunjë. Ka të tjerë të gjunjëzuar, që s'ngrihen kurrë më këmbë. Disa prej tyre qëndrojnë në rreshta e falen, pa lëvizur për asnjë çast nga vendi. Ca të tjerë madhërojnë përjetësisht e pa u lodhur[557] Emrat e Tij qysh nga Krijimi. Mbi ta s'ndikon as gjumi i syrit dhe përgjumja e të medituarit, dhe as kapitja e trupit apo terri i harresës.

Mes tyre janë ata që punojnë si bartës të besuar të Mesazhit të Tij e që shërbejnë si gjuhë shprehëse për profetët e Tij, dhe ata që shpien gjithandej e poshtë urdhrat dhe vendimet e Tij. Mes tyre janë mbrojtësit e krijesave të Tij e rojtarët e dyerve të Parajsës. Ndër ta janë dhe ca me këmbët ngulur përgjithmonë mbi tokë, me kokët që dalin tej për tej qiejve, me gjymtyrë që zgjaten e shkojnë në çdo anë e pikë, me shpatulla si shtylla të Fronit Hyjnor, me sytë që i mbajnë poshtë, rrëzuar, sa herë që ndodhen përpara tij, dhe me krahët lutës të shtrirë drejt tij[558]. Janë ata që mbajnë nderur përpara vetvetes e çdo gjëje tjetër perden që fsheh misterin[559]. Ata s'e kanë nevojën e imagjinimit të Krijuesit të tyre, kur mendojnë për 'Të, e as i veshin gjëra që cilësojnë krijesat e Tij. Ata nuk e kufizojnë Atë në banesa e vende të ngushta, as e përshkruajnë duke përdorur modele.

## Përshkruhet krijimi i Ademit

Zoti mblodhi argjilë nga dhera të forta, të buta, të ëmbla e të tharta, pastaj e kaloi në ujë grimcë pas grimce, derisa e pastroi fare masën e saj;

---

gjë tjetër, përveçse prej energjisë së tyre fillestare, që administrohet përmes alternimit të faktorëve, që Imam Aliu i quan 'erëra'. Këto 'erëra' dominojnë herë njëra e herë tjetra, dhe është ky fakt që i jep lëvizjes së galaktikave e të materies në përgjithësi karakterin e luhatjes rreth një gjendjeje të caktuar.

[556] Lëvizje të thjeshta shakullore ose orbitale brenda për brenda galaktikave.

[557] Deri në fund të ekzistencës së tyre.

[558] Drejt Fronit Hyjnor.

[559] Duke e bërë të padukshëm për pjesën tjetër të krijimit.

pastaj e zbrujti me lagështirë[560], sa erdh' e u bë fibrore si pejza e rrëshirës[561]. Pastaj mbrujti në masën e saj një formë me trajta të kurbuara, kyçe, gjymtyrë dhe ndarje; pastaj e la të ngurtësohej për një kohë me zgjatje të caktuar[562] e të njohur; pastaj fryu në masën e saj nga Shpirti i Tij e atë çast ajo mori tiparet që ka qenia njerëzore - me mendjen që e drejton, inteligjencën që i sjell dobi[563], gjymtyrët që i shërbejnë, organet që i japin gjendje të ndryshme, e urtësinë që dallon të vërtetën nga e pavërteta e që shquan aromat, ngjyrat dhe llojet. Kjo qenie është përzierje e argjilave të tipeve të ndryshme, e materialeve që pajtohen mes tyre, e cilësive që kundërshtojnë njëra-tjetrën, si dhe e vetive që ndryshojnë në kohë, siç janë nxehtësia, ftohtësia, butësia dhe fortësia.

Pastaj Zoti u tha engjëjve të plotësonin marrëveshjen e Tij me ta, ta përmbushnin zotimin e marrë[564] e të përkuleshin përpara Ademit, në shenjë të njohjes së tij e duke iu përulur pozitës së tij të respektuar. Kështu, Zoti u tha

**"Mëgjunjuni përpara Ademit,"**

(Kur'ani, 2:34; 7:11; 17:61; 18:50; 20:116),

dhe ata iu përkulën, me përjashtim të Iblisit[565], të cilin e mposhtën fodullëku e vesi dhe nuk e lanë të bindej. Ai ndihej krenar ngaqë buronte prej zjarrit dhe e

560 Përzierjes së krijuar kështu i shtoi ujë, gjë që përkon me faktin shkencor që jeta ka nisur në ujë. Zoti thotë në Kur'anin e Shenjtë se i ka krijuar të gjitha qeniet e gjalla nga uji.

561 Kjo të kujton krijimin e strukturave aminoacide me formën e tyre karakteristike (molekulat ADN e ARN, që janë baza e jetës së gjallë organike).

562 Që i përgjigjet periudhës që i duhet formimit të një strukture skeletore, mjaftueshmërisht të fortë për të mbajtur peshën e tij, etj.

563 Njeriu ka intelektin, mundësinë e të kuptuarit dhe të menduarit, kujtesën dhe mundësinë e grumbullimit të përvojës, të sistemimit të saj, të nxjerrjes së mësimeve prej saj e të përdorimit të dobishëm të tyre në shërbim të qëllimeve të tij; ai ka imagjinatë, mund të dallojë e shquajë midis të drejtës e të padrejtës e midis të mirës e të keqes; ai mund të ndërtojë plane e taktika, të organizojë, rregullojë, sistemojë, udhëheqë dhe të japë urdhra; mund të bëjë kërkime, të zbulojë, të shpikë, të prodhojë, të ndërtojë, të formojë dhe të modelojë; ai mund të përdorë lirisht gjymtyrët e tij e mund të shfrytëzojë instrumente, vegla e makineri të ndryshme duke u mbështetur në kapacitetet e tij intelektuale.
Por, sa më sipër është vetëm pjesa njohëse e racionale e intelektit, e cila është thjesht një instrument material i njeriut. Në fakt intelekti është shumë më tepër se kaq. Sipas Islamit, intelekti është edhe aftësia e lindur bashkë me njeriun, që i mundëson atij njohjen direkte e të pandërmjetësuar të së vërtetës, është 'syri i zemrës', në terminologjinë sufiste, që ka mprehtësinë metafizike e aftësinë për të kapur thelbin e gjërave, pa nevojën e aparateve të perceptimit e logjikës.

564 Për të zbatuar vendimin e Tij.

565 Shejtanit (Satanait).

shihte me përbuzje baltën e krijesës së re. Zoti i la kohë që ta vinte në provë[566] dhe ta meritonte plotësisht zemërimin e Tij, si dhe të përmbushte, kështu, premtimin që i kishte bërë[567]. Dhe i tha:

**"Të është dhënë kohë deri në Ditën e Caktuar."**

(Kur'ani, 15:38; 38:81).

Zoti e paralajmëroi Ademin për armiqësinë e Iblisit kundrejt tij, pastaj e mori të banonte në Parajsë, ku i siguroi jetë të këndshme dhe qetësi e paqe. Armiku i tij[568] u xhelozua që ai rrinte në Parajsë në shoqëri me të virtytshmit dhe ia doli ta shndërronte bindjen e tij në lëkundje e vendosmërinë e tij në dobësi. Dhe atëhere, Ademi e ktheu në turp prestigjin që gëzonte dhe e këmbeu lumturinë me ankth e frikë. Por Zoti ia dha prapë mundësinë të pendohej, i mësoi fjalët për Mëshirën e Tij[569], i premtoi rikthim në Parajsë dhe e zbriti atje, ku do duhej t'u shtrohej sprovave dhe të shumonte llojin e tij.

## Zoti zgjedh profetët e Tij

Zoti i zgjodhi profetët midis pasardhësve të tij[570] e u mori premtimin[571] ta bënin fé Mesazhin e Zbulesës së Tij.

Por kaluan kohë e dolën njerëz që e shpërdorën besimin e Tij e s'e përfillën pozitën e Tij, duke i vënë idhuj përkrah. Shejtani i shmangte nga njohja e Tij e i mbante larg adhurimit të Tij. Atëhere Zoti nisi drejt tyre ushtrinë e lajmëtarëve e profetëve të Tij, për t'u kujtuar të përmbushnin zotimet e marra si krijesa të Tij, për t'u sjellë në mend mirësitë e Tij, për t'i këshilluar me predikim, për t'u zbuluar virtytet e heshtura të urtësisë e për t'u dëftuar shenjat e Gjithëfuqishmërisë së Tij. Dhe ata folën për qiellin që lartohet mbi ta[572], për tokën që kanë nën vete[573], për mjetet e jetesës, që i mbajnë gjallë[574],

566 Njeriun.

567 Shejtanit, për ta vazhduar sprovën deri në Ditën e Gjykimit.

568 Shejtani, Iblisi.

569 Për të kërkuar Mëshirën e Tij.

570 Pasardhësit e Ademit.

571 Për të vepruar në pajtim me ...

572 Në roje të tyre prej fenomeneve vrastare të hapësirës.

573 Me gjithë thesaret dhe mirësitë e saj.

574 Kaq të shumta e me bollëk.

për vdekjen që i vdes[575], për lëngatat që i mplakin e për telashet e fatkeqësitë që u bien mbi kokë njëra pas tjetrës.

Zoti nuk e la kurrë krijimin e Tij të mbetej pa profet të dërguar prej Tij, pa libër të zbritur prej Tij, pa argument të pakundërshtueshëm[576], apo pa thirrje të përhershme e të qartë[577]. Prandaj, lajmëtarët e Tij nuk ndiheshin të vegjël për shkak të numrit të tyre të vogël apo të numrit të madh të atyre që i mohonin. Midis tyre do ndodhej gjithmonë një paraardhës për të emëruar pasuesin e tij, apo një pasardhës i paraqitur nga pararendësi i tij.

## Profetësia e Muhammedit

Kështu kaluan kohë e u rrokullisën epoka, etërit vdisnin, kurse bijtë u zinin vendin, derisa Zoti dërgoi Muhammedin si profetin që do vinte në jetë premtimin e Tij dhe do përsoste Zbulesën e Tij. Ardhja e tij ishte shpallur nga profetët[578] dhe më parë. Tiparet e tij të karakterit ishin të shquara dhe lindja e tij lidhej me një pemë fisnike dhe me një vend të perëndishëm. Në atë kohë njerëzit ishin të grupuar në shumë parti, qëllimet e tyre ishin të ndara e rrugët e tyre ndryshonin. Ata e krahasonin Zotin me krijimin e Tij, shtrembëronin cilësitë e Tij e u besoheshin idhujve, jo Atij. Zoti i udhëhoqi me anë të Muhammedit për të dalë nga udha e shtrembër dhe i nxori nga padija përmes përpjekjeve të tij.

Pastaj Zoti vendosi që ta largonte Muhammedin e pasardhësit e tij nga kjo skenë sprove e u dha lejën të ktheheshin tek Ai për t'i qëndruar pranë, duke i parë si tepër të lartë për të ndenjur edhe më tej në këtë botë. Kështu erdhi koha dhe Zoti e mori pranë Vetes plot me ndere dhe respekte. Dhëntë Zoti të mbulohen me ndere e respekte edhe pasardhësit e tij!

## Kur'ani dhe Sunneti

Por Profeti la ndër ju atë që lanë dhe profetët e tjerë ndër popujt e tyre, sepse ata s'i lënë kurrë popujt në terr, pa një rrugë të qartë e pa një flamur të

---

[575] Pa asnjë përjashtim.

[576] Të ekzistencës së Tij.

[577] Për në mbretërinë e Tij.

[578] Të cilët e pranuan përpara Zotit si prijësin e apostullin e tyre të zgjedhur dhe parathanë kohën e ardhjes e misionin e tij. Këtë e vërtetojnë të gjitha librat e shkrimet e shenjta, që njihen, veçanërisht versionet apokrife të biblës, që flasin në mënyrë eksplicite për Profetin Muhammed.

përhershëm; ky është Libri i Krijuesit tuaj, që shpjegon gjërat e lejuara e të ndaluara, gjërat e detyruara e ato[579] që i lihen maturisë së gjykimit e veprimit, vendimet shfuqizuese e të shfuqizuara, çështjet ku nuk lejohet përjashtimi apo butësia dhe çështjet ku pranohet butësi e ndjesë, porositë që vlejnë për raste e njerëz të veçantë dhe ato që kanë vlerë të përgjithshme[580], mësimet e shembujt, gjërat me vlera të përhershme[581] e ato me vlera të përkohshme, si dhe gjërat e qarta e të përcaktuara e ato që mbahen fshehur e janë të vështira në të kuptuar.

Në të ka ajete që[II] duhen njohur domosdoshmërisht, si dhe ajete, mosnjohja e të cilave nuk është e detyrueshme. Në të gjen atë që sipas Librit përbën barrë të detyrueshme, po që është shfuqizuar[582] në praktikën që ka ndjekur vet Profeti, dhe atë, që në veprimet e Profetit duket e detyrueshme[583], por që Libri e lejon[584] të mos bëhet; aty janë gjërat që janë të detyrueshme për një kohë të dhënë, por që nuk mbeten më të tilla, pasi kalon ajo kohë; aty ka shkallëzim dhe dallim për gjërat që ai i ndalon, duke i shikuar disa prej tyre si madhore e duke vënë kanosjen e Zjarrit[585] për ndalimin e tyre, dhe duke i parë të tjerat si të vogla e duke dhënë shpresë për falje; aty ka dhe gjëra, të cilave u pranohen[586] pjesë, sado të vogla, e në të cilat njeriut i lihet liri e fushë e gjerë veprimi.

## Në po këtë ligjëratë flitet për haxhillëkun

Zoti jua ka bërë detyrë pelegrinazhin në shtëpinë e Tij të Shenjtë, si pikë kthese[587] për ata që shkojnë drejt saj[588], siç shkojnë drejt ujit gjallërues të burimit bishat e etuara të shkretëtirës, të buta a vrastare qofshin. Zoti i Lavdishëm jua ka bërë këtë detyrim masë të adhurimit tuaj nëpërmjet lutjes,

579 Punë të mira.

580 Për të gjitha kohët, rastet dhe personat.

581 Postulate apo pohime që mbeten të vërteta përgjithmonë.

582 Më vonë.

583 Fillimisht.

584 Më vonë.

585 Të Skëterrës.

586 Nga Zoti.

587 Ku njerëzit ndryshojnë e transformohen.

588 Për të shuar etjen për besim e fé, për të marrë shpresë e paqëtuar mendjen dhe për të gjetur strehë nga mëkati e vesi.

masë të respektit të mendjes njerëzore për Madhështinë e Tij e masë të pranimit të Pushtetit të Tij. Ai zgjodhi nga krijimi i Tij ata që iu përgjigjën thirrjes së Tij me ta dëgjuar, ata që dëshmuan fjalën e Tij e ata që qëndruan në pozicionet e profetëve të Tij. Tek sillen përqark Qabes, ata u për-ngjajnë engjëjve që qarkojnë Fronin e Tij Hyjnor, duke nxituar për faljen që Ai u ka premtuar dhe për bekimet që meritohen nëpërmjet adhurimit të Tij. Këtë shtëpi Zoti i Madhërishëm e bëri simbol të Islamit dhe respekt që e fiton kushdo që niset drejt saj për qetësi, paqe dhe shpresë, si dhe e shpalli detyrim, për përmbushjen e të cilit do përgjigjeni. Lidhur me këtë, Zoti i Lavdishëm ka thënë:

**"Për hir të Zotit është i detyrueshëm haxhxhi në Shtëpinë e Tij, për këdo që e ka mundësinë e udhëtimit për atje. Dhe kushdo që e mohon[589], ta dijë se Zoti është Suprem, përtej të gjitha botëve[590]."**

(Kur'ani, 3:97).

---

[1]'Më e rëndësishmja në fe është Dija e Tij'. Kuptimi i drejtpërdrejt i fjalës '*Din*' është 'bindje', kurse kuptimi i saj në popull është 'kod'. Pavarësisht në cilin kuptim merret, në atë letrar apo të gjuhës së folur, në qoftë se mendjes i mungon koncepti i Hyjnores, s'do mund të bëhej fjalë as për bindje, as për respektimin e ndonjë kodi, sepse, kur s'ekziston ndonjë qëllim, nuk ka as bazë për ta synuar. Aty ku nuk ka objektiva për t'u arririë, nuk ka kuptim të bëhen përpjekje. Por kur natyra dhe aftësia për t'u orientuar e sjellin njeriun në kontakt me një Autoritet Superior, apo kur prirja e tij për bindje dhe impulsi i nënshtrimit e vendosin përpara Hyjnisë, ai e sheh veten të lidhur nga disa kufizime në raport me lirinë e tepërt të të vepruarit. Pikërisht këto kufizime përbëjnë Din-in[591], gjë që do të thotë se pikënisja e tij qëndron në pranimin e Zotit dhe në njohjen e Qenies së Tij.

Pasi parashtron thelbin e Dijes Hyjnore, Imam Aliu përshkruan aspektet e premisat e saj më të rëndësishme. Zakonisht njerëzit e gjykojnë këtë fazë njohjeje si pikën më të lartë të përvetësimit të saj, por, sipas Imam Aliut, ajo është e pamjaftueshme. Ai thotë se shkalla e parë e saj arrihet kur përftohet në mendje imazhi i Qenies së Padukshme, që është thelbi i konceptit 'Zot', e kjo bëhet mbi bazë të sensit të natyrshëm të kërkimit të së panjohurës, aftësisë së vetëdijes për t'u orientuar, si dhe dëgjimit të atyre që besojnë. Në fakt është ky imazh që jep nxitjen për të menduar e reflektuar si dhe për të kërkuar dijen e Tij. Por ata që s'kanë qejf të veprojnë e vrasin shumë mendjen, apo që janë gjithmonë nën presionin e mjedisit, s'i futen dot këtij kërkimi; për pasojë, ky imazh s'dëshmohet dot në mendjen e tyre, edhe pse arrin që të

---

[589] Këtë detyrim.

[590] Zotit nuk i prishet punë nga asgjë e tyre.

[591] Besimin, Fenë.

krijohet. Njerëz të tillë e privojnë vetveten nga Dija Hyjnore dhe nuk i futen me dashje shkallës së dëshmimit të Zotit, edhe pse mund ta përftojnë imazhin e Tij. Kjo është arsyeja që ata meritojnë të japin llogari. Kurse ai që vihet në lëvizje nga fuqia e këtij imazhi, shkon më tutje dhe e sheh të domosdoshëm mendimin e reflektimin. Në këtë rrugë arrihet shkalla tjetër, e dytë, e përvetësimit të Dijes Hyjnore, e cila qëndron në kërkimin e Krijuesit përmes shumëllojshmërisë së krijimit e llojeve të krijesave. Dihet që vet piktura është udhërrëfyesi më solid e i pagabueshëm drejt ekzistencës së autorit të saj, ashtu si çdo efekt çon te shkaku përkatës përmes veprimit. Nëse do hidhet një shikim rreth e qark, nuk mund të gjendet asgjë që të ketë ardhur në ekzistencë pa veprimin e një bërësi, ashtu si s'mund të ketë gjurmë pa diçka që e ka lënë, apo ndërtim pa një ndërtues. Nuk mund të kuptohet dot se si mund të kenë ardhur në ekzistencë ky qiell blu me diellin e hënën në kupën e tij pa veprimin e një Krijuesi, apo kjo tokë me bollëkun e barit dhe të luleve. Askush nuk mund të mos nxjerrë përfundimin se për këtë botë kaq të larmishme ka një Krijues, sepse ekzistenca s'mund të vijë nga mosekzistenca, as qenia nuk mund të mbijë nga mosqenia. Në këtë pikë njohjeje mund të vijë cilido që vrojton atë që ekziston në botë, si dhe mënyrën e sistemimit të saj.

Këtë arsyetim Kur'ani e shpreh vetëm me një varg:

**"Si? Mos vallë keni dyshime për Allahun, Krijuesin e qiejve e të Tokës?!"**

(Kur'ani, 14:10).

Por as kjo shkallë nuk do të mjaftonte, po qe se dëshmimi në favor të Zotit do të përzihej me besimin në hyjni të tjera.

Faza e tretë është që njohja e ekzistencës së Tij të shtrihet deri në besimin e Unicitetit e të Njëshmërisë së Tij. Dëshmimi i ekzistencës së Zotit nuk mund të jetë i plotë pa një gjë të tillë. Në fakt, po të besohet në shumë zotër, Ai nuk do të ishte Një, ndërkohë që Ai është i Vetëm pashmangshmërisht. Po të kishte më shumë se një perëndi, kushdo mund të pyeste natyrshëm, nëse krijimi është vepër vetëm e njërës prej tyre, apo e të gjithave bashkë. Në qoftë se atë do ta kishte krijuar vetëm një prej tyre, do duhej që ai të kishte një pozicion dallues, që do ta shquante nga të tjerët; përndryshe ky pozicion i tij i veçantë[592] nuk do përligjej nga asnjë arsye, gjë që s'do mund ta pranonin njerëzit normalë. E nëse krijimin do ta kishin bërë të gjithë së bashku, atëhere pozicioni i Zotit në këtë bashkësi do mund të shpjegohej vetëm në dy mënyra: Ose ai s'mund t'i përmbushë funksionet e tij pa ndihmën e të tjerëve; ose ai s'ka fare nevojë për ndihmën e tyre. Rasti i parë nënkupton që ai është i mangët e ndien nevojë për të tjerët, kurse i dyti nënkupton që ka disa kryerës kompetentë të një akti të vetëm; është e qartë se që të dyja këto situata janë irreale. E po të mendonim se aktin e krijimit e kryen të gjitha perënditë bashkë,

[592] I preferuar.

por duke e ndarë midis tyre, atëhere secila nga krijesat do të mbante raporte vetëm me krijuesin direkt të saj, ndërkohë që do duhej të kishin raport të vetëm e të njëjtë me të gjithë krijuesit. Kjo për faktin se krijimi si i tërë do duhej të kishte raport të vetëm e të njëjtë me të gjithë krijuesit, ngaqë të gjithë të krijuarit do duhej të ishin të krahasueshëm në pikëpamje të aftësisë së tyre për të pranuar efektin e krijimit, ashtu si do duhej të ishin të krahasueshëm gjithë krijuesit, në pikëpamje të aftësisë së tyre për të prodhuar efektin e krijimit. Pra, nuk ka rrugë tjetër, përveç që Ai të njihet si NJË, dhe kjo për faktin se po të besohej në krijues të tjerë, nuk do të kishte më mundësi ekzistence. Të gjitha alternativat e tjera do të nënkuptonin shkatërrim të tokës, të qiellit e të gjithçkaje tjetër të krijuar. Zoti i Madh e ka shprehur me këto fjalë argumentin e mësipërm:

**"Po të kishte patur në qiej e tokë të tjera perëndi, përveç Zotit, do ishin shkatërruar me tokë e me qiej."** (Kur'ani, 21:22).

Shkalla e katërt e njohjes së Zotit është që Ai të shihet i lirë nga gjithë mangësitë dhe të metat dhe të pranohet fakti që Ai nuk e ka nevojën e trupit, të formës, të shembëllimit, të ngjashmërisë, të pozicionit në kohë dhe në hapësirë, të zhvendosjes, si dhe të qetësisë, paaftësisë e injorancës, sepse tek Qenia e Përsosur s'mund të ketë mangësi apo të metë, as mund të mendohet se dikush tjetër mund të jetë i ngjashmi i Saj. Tiparet, si këto, do ta zbrisnin çdo qenie nga pozicioni i lartë i Krijuesit në pozicionin e ulët të krijesës. Ja pse Imam Aliu e shikon pastërtinë e Zotit nga mangësitë e të metat po aq të rëndësishme sa dhe Qenien e Tij Vetëm NJË:

**"Thuaj: Ai, Zoti, është Një; Zoti që nuk ka nevojë për asgjë. Ai as nuk lind, as është i lindur; dhe s'ka asgjë që të ngjajë me Të."**

(Kur'ani, 112:1-4).

**"Atë s'e shikon dot të shikuarit, po Ai sheh tërë ç'shihet. Ai është Krijuesi i Hollë e i Gjithëdijshëm."**

(Kur'ani, 6:103).

**"Mos sajoni, pra, shembëllime për Zotin; Zoti di gjithçka, e ju nuk dini gjë, vërtet."**

(Kur'ani, 16:74).

**"Asnjë lloj gjëje nuk është si Ai; Ai dëgjon çdo gjë dhe shikon çdo gjë."**

(Kur'ani, 42:11).

Shkalla e pestë e plotësimit të Dijes së Tij është që Atij të mos i vishen atribute

që nga jashtë, që të mos krijohet asnjë dualitet[593]për qenien e Tij Vetëm Një; shmangia nga vetitë e tij të mirëfillta e unike do mund të çonte në labirinthin e Njëshit si trinitet apo të trinitetit si një; sepse Qenia e Tij nuk është kombinim i formës me përmbajtjen, në mënyrë që këto cilësi t'i shkonin siç i shkon lules aroma, apo yjeve shkëlqimi. Ai vetë është burimi origjinar i të gjitha cilësive dhe nuk ka nevojë për mjete shprehëse, që do mund të përshkruanin Cilësitë e Tij të Përsosura. Në qoftë se Ai është quajtur i Gjithë-dijshëm, kjo është ngaqë shenjat e dijes së Tij janë të qarta. Në qoftë se Ai është quajtur i Gjithë-pushtetshëm, kjo është ngaqë çdo thërmijë e krijimit dëshmon Pushtetshmërinë e Plotë të Tij e Aktivitetin e Tij. Dhe, në qoftë se Atij i është veshur aftësia për të dëgjuar apo për të parë, kjo është sepse marrëdhëniet në gjirin e krijimit dhe administrimi i tij s'mund të realizohen pa dëgjuar, as pa parë. Por nuk mund të mendohet kurrsesi që ekzistenca e këtyre cilësive te Ai të realizohet në të njëjtat rrugë, si te krijesat, pra që ai të jetë i aftë të dijë vetëm pasi të mbledhë dijeni, apo që Ai të jetë i pushtetshëm e i fuqishëm vetëm pasi gjymtyrët e Tij të mbledhin energjinë e duhur. Pranimi i Cilësive të Tij si të ndara prej Qenies së Tij shpie në dualizëm; dhe aty ku ka dualizëm nuk ka më kuptim Qenia e Tij Vetëm NJË. Në këtë mënyrë, Imam Aliu e refuzon idenë e atributeve si ndihmëse të Qenies së Tij dhe e paraqit Qenien e Tij Vetëm NJË në dritën e vërtetë, pa lejuar që Njëshmëria e Tij të përdhoset me pasaktësi dhe shumëfishime. Por kjo nuk do të thotë se Atij nuk mund t'i vishet asnjë cilësi. Kjo do t'u jepte dorë atyre që vërtiten buzë humnerave të errëta të mohimit, ndonëse çdo qoshe e cep i ekzistencës gëlon nga shfaqjet e cilësive të Tij dhe çdo grimcë e krijimit është dëshmi se Ai ka dije, se është i Fuqishëm, se Ai dëgjon dhe se Ai shikon. Ai edukon me kujdesin e Tij dhe rrit me mëshirën e Tij. I vetmi problem është që të mos sugjerohen për Të mekanizma që do mund të shërbenin si ndihmëse të Tij. Cilësitë e Tij përfshihen në Qenien e Tij në atë masë sa cilësitë e Tij janë vetë Ai. Le ta shikojmë si e trajton Imam Xha'fer Sadiku këtë çështje, kur mban qëndrim kritik ndaj besimit në Qenien e Tij Vetëm NJË sipas feve të tjera, e pastaj të gjykojmë për atë që e përcakton më saktë konceptin e Njëshmërisë së Tij.

Imami thotë:

> Zoti ynë i Lavdishëm e i Madhëruar ka pasur përherë dije si të Qenies së Tij, edhe sikur të mos kishte gjë për të ditur, shikim si të Vetes së Tij, dhe sikur të mos kishte gjë për të parë, dëgjim si të Vetes së Tij, edhe sikur të mos kishte gjë për të dëgjuar, dhe Pushtet si të Vetes së Tij, edhe sikur të mos kishte gjë nën Pushtetin e Tij. Kur Ai i krijoi gjërat e erdhi në ekzistencë objekti i dijes, Dija e Tij u lidh me të diturën, dëgjimi i Tij u lidh me të dëgjuarën, shikimi i Tij u lidh me të shikuarën e pushteti i Tij u lidh me objektet e zotëruara.

(*Tewhid* nga Sheikh es-Saduk, f. 139).

[593] Qëndrim i dyfishtë.

Ky është besimi, në të cilin janë të njëzëshëm të gjithë imamët e Ehl-i Beitit; por grupi që përbën shumicën[594] ka ndjekur një tjetër kurs, duke hedhur idenë e dallimit midis Atij Vetë e Atributeve të Tij. Shehristaniu thotë në faqen 42 të librit të tij *el-Milel we'n-Nihel*:

> Sipas Ebu'l-Hasan el-Esh'ariut, Zoti di përmes dijes[595], është i Pushtetshëm përmes veprimtarisë, flet përmes të folurit, dëgjon përmes të dëgjuarit dhe shikon përmes të shikuarit.

Por po t'i shikonim cilësitë të ndara nga Vetja e Tij, do duhej të pranonim dy alternativa: Ose cilësitë duhet të kenë ekzistuar tek Ai përgjithmonë; ose ato duhet të kenë lindur tek Ai në një kohë të caktuar. Në rastin e parë do duhej të njihnim aq objekte të përjetshme sa ka cilësi, që do të thotë se gjithë këta objekte do ta ndanin Qenien i Përjetshëm së bashku me Zotin; por 'Zoti është mbi çfarë gjykojnë njerëzit për 'Të, sikur ka të barabartë[596] me Atë'. Në rastin tjetër duket sikur Zoti është subjekt ndryshimesh e sikur nuk ishte as i dijshëm, as i fuqishëm, as dëgjues, e as shikues përpara se t'i fitonte këto cilësi. E kjo bie në kundërshtim të plotë me doktrinën bazë të Islamit.

II **"Zoti e ka lejuar blerjen e shitjen, por e ka ndaluar fajden."**

(Kur'ani, 2:275).

**"Kur ta keni kryer adhurimin, kujtojeni Zotin[597], qofshi më këmbë, ulur apo më brinjë; por t'i thoni lutjet tuaja edhe kur të jeni jashtë rrezikut."**

(Kur'ani, 4:103).

**"O ju njerëz! Ushqehuni me gjërat e lejuara e të mira të tokës, e mos ecni në gjurmët e Shejtanit, sepse ai është armiku juaj i betuar."**

(Kur'ani, 2:168).

**"Dhe thuaj: Unë jam vetëm njeri si ju, po mua më është zbuluar që Zoti juaj është Një Zot i Vetëm; prandaj kushdo që do ta takojë Zotin e tij, le të bëjë të mira dhe të mos i shoqërojë Zotit të tij në adhurim qenie të tjera."**

(Kur'ani, 18:110).

**"Si kështu! U kërkoni të tjerëve virtyt dhe e harroni veten tuaj?! Po Librin e**

[594] Sunnitë.

[595] Si cilësi.

[596] Të tjerë.

[597] Ashtu siç jeni.

**lexoni, megjithatë! Dhe s'e kuptokeni dot?"**

(Kur'ani, 2:44).

Kur flet për Kur'anin, Imam Aliu thotë se në të ka përshkrime të veprimeve të lejuara e të ndaluara, të tilla si, 'Zoti e ka lejuar blerjen dhe shitjen, por e ka ndaluar fajden'.

Ai jep shpjegime për veprimet e detyruara e fakultative[598], të tilla si, 'Kujtojeni Zotin kur të keni mbaruar faljen (e adhurimit), qofshi më këmbë, ulur a shtrirë; e kur të ndiheni të sigurtë (nga armiku), thojini lutjet tuaja (si zakonisht)'. Këtu e detyruar është lutja kurse format konkrete të kujtimit[599] janë të padetyruara.

Ai ka vargje shfuqizues, si ai që lidhet me periudhën e mosdaljes së gruas pas vdekjes së burrit për 'katër muaj e dhjetë ditë', si dhe të shfuqizuar, si ai i izolimit 'deri në një vit, pa dalur jashtë', që urdhëronte që kjo periudhë të ishte një vit. Por Kur'ani e lejon dhe të ndaluarën për raste të veçanta, si për shembull, 'Kushdo që shtyhet në gabim apo shkelje pa dashjen e tij, nuk kryen mëkat'.

Ai ka përcaktime të padiskutueshme, të tilla si, 'Asgjë tjetër nuk i duhet shoqëruar Zotit në adhurim'.

Kur'ani ka përcaktime të veçanta e të përgjithshme. I veçantë është ai, ku fjala ka kuptim të përgjithshëm, por kuptimi i saj është i kufizuar, si në rastin, 'Unë ju kam bërë të parë mbi botët, o njerëz të Izraelit'.

Në këtë rast, kuptimi i 'botëve' i referohet një kohe të veçantë, megjithëse kjo fjalë është e përgjithshme në kuptimin e saj letrar. Përcaktimi i përgjithshëm mbart një kuptim mjaft të gjerë, si në shembullin, 'Zoti ka dije mbi gjithçka'. Ai mund të ketë mësime, ilustrime e shembuj të tillë si, 'Zoti e mbërtheu në ndëshkimin e kësaj e të asaj bote, dhe në këtë ka mësim'.

**"Atëhere Zoti e mbërtheu me ndëshkim në atë botë dhe në tjetrën para saj."**

(Kur'ani, 79:25).

**"S'ka dyshim që këtu ka mësim për atë që i trembet Zotit."**

(Kur'ani, 79:26).

---

[598] Jo të detyrueshme.

[599] Të Zotit.

**"Fjala e mirë dhe ndjesa është më e mirë se lëmosha që pasohet me fyerje; e pra Zoti është vërtet i Vetëmjaftueshmi dhe më i Duruari."**

(Kur'ani, 2:263).

**"Kujtoni kur Ne bëmë me ju marrëveshje e ngritëm Tur-in[600] mbi ju, duke thënë: 'Mbajeni fort dhe me vendosmëri atë që ju dhamë dhe mbani mend çfarë është në të[601], në doni t'i shmangeni së keqes'."**

(Kur'ani, 2:63).

**"Kështu, Ne e bëmë atë mësim për vetë kohën e tyre e për ata që erdhën pas tyre, si dhe nxitje për ata që i shmangen së keqes."**

(Kur'ani, 2:66).

**"Ai është, Që ju formoi në mitra ashtu si donte Vet Ai; nuk ka zot tjetër përveç Atij, të Gjithëfuqishmit, të Gjithëditurit."**

(Kur'ani, 3:5).

**"Do të ishte shumë më e mirë për ta bindja e fjala e mirë; por kur çështja[602] të jetë vendosur, s'ka dyshim që për ta do jetë më mirë, nëse tregohen të çiltër para Zotit."**

(Kur'ani, 47:20-21).

**"O ju që besoni! Nuk ju përligjet t'i trashëgoni gratë përkundër vullnetit të tyre e t'i shtrëngoni për t'u marrë pjesë të asaj që u keni dhënë, përveçse kur janë botërisht fajtore për sjellje të pacipa; silluni mirë me to; e nëse nuk i doni, bëni durim, se ka të ngjarë që nuk doni diçka, që Zoti e ka ngarkuar me shumë mirësi."**

(Kur'ani, 4:19).

**"Thuaju** (njerëzve të Librit)[603]**: "Me ne grindeni për Zotin, duke qenë Ai Zoti ynë dhe Zoti juaj, dhe kur për ne flasin punët tona, ashtu si për ju punët tuaja? Ne i jemi besnikë deri në fund vetëm Atij"."**

(Kur'ani, 2:139).

600 Malin.

601 Në Teurat.

602 E fillimit të luftës.

603 Hebrenjve.

'Pra në të[604] ka mësim për atë që i trembet Zotit'. Ja një ilustrim i kësaj: "Shembulli i atyre që shpenzojnë në emër të Zotit është si i farës, që lëshon shtatë kallinj, secili nga të cilët mban nga njëqind kokrra".

Kur'ani ka vargje specifike dhe jo specifike. Jo specifik është vargu që nuk njeh kufizime në pikëpamje të nevojës për specifikim[605], si në shembullin, 'Kujtoni kur Musai u tha njerëzve të tij se Zoti donte të thernin një lopë'; dhe specifik është ai, në të cilin kuptimi fillestar është i kufizuar, për shembull, 'Zoti thotë: "Lopa duhet të jetë e tillë, që të mos jetë përdorur për lërimin e arës, dhe as për ujitje"'.

Në Kur'an ka gjëra të qarta e të nënkuptuara. E qartë është ajo që s'paraqet vështirësi në të kuptuar, për shembull, 'Zoti ka pushtet mbi çdo gjë, pa dyshim'; kurse e nënkuptuar është ajo, kuptimi i së cilës has në ndërlikime, si për shembull, 'Zoti i Mëshirshëm është mbi Fron[606]'. Këtu kuptimi i dukshëm jep përshtypjen sikur Zoti rri ndenjur trupërisht mbi një fron, ndërkohë që qëllimi i vërtetë është të shprehet autoriteti dhe pushteti i Tij.

Në Kur'an ka porosi të shkurtra e të thjeshta, të tilla si, 'forcojeni praktikën e lutjeve', si dhe të tjera me kuptim më të thellë, si vargjet, për të cilat thuhet se mbeten me kuptim të panjohur, që dihet vetëm prej Zotit e prej atyre që janë thelluar shumë në dije[607].

Më tej Imam Aliu e shtjellon këtë temë gjerësisht, në një stil disi të ndryshëm, e thotë se Kur'ani përmban gjëra që është e domosdoshme të dihen, si për shembull, 'Kështu, pra, dijeni që s'ka zot tjetër, veç Allahut', e gjëra të tjera, të cilave nuk është e domosdoshme t'u dihet kuptimi, të tilla si, 'E.L.M.', etj.

Në të ka dhe udhëzime që janë shfuqizuar nga veprimet e Profetit, siç është, 'për gratë që kryejnë tradhti bashkëshortore kërkoni katër dëshmi burrash; dhe nëse jepen katër të tilla, këto gra duhen mbyllur në shtëpi, përderisa vdekja ta mbarojë jetën e tyre'. Ky ndëshkim zbatohej vetëm në fillimet e Islamit. Më pas atë e zëvendësoi goditja me gurë për rastin e grave të martuara. Por në Kur'an ka edhe porosi që kanë shfuqizuar veprime të Profetit, si për shembull, 'kthejeni fytyrën nga Mesxhidi Haram[608]', e cila shfuqizoi porosinë për t'u kthyer drejt Beit ul-Mukades-it[609].

---

[604] Në Kur'an.

[605] Detajim, veçanësim.

[606] Në arabisht, *Arsh*.

[607] Të Tij.

[608] Xhami në Mekë, në qendër të së cilës ndodhet Qabeja.

[609] Emri me të cilin muslimanët quajnë Jerusalemin.

Kur'ani përmban gjithashtu urdhra që janë të detyrueshme vetëm në një kohë të caktuar, pas së cilës detyrueshmëria e tyre përfundon, të tilla si, 'nxitoni për të kujtuar Zotin kur thirrja për falje bëhet të Premten'. Ai përmban shkallëzim të ndalimeve, në kuptimin e ndarjes së mëkateve në të lehta e serioze - të lehta, si në rastin, 'thuaju besimtarëve të ulin sytë', dhe serioze, si në rastin, 'Ai që vret një besimtar me paramendim, ka hak të mbetet përgjithmonë në Skëterrë'.

Kur'ani përmban edhe udhëzime që e parashikojnë si të mjaftueshme përmbushjen sado të vogël të tyre, por që lejojnë fushë-veprimi për një përmbushje edhe më të gjerë; i tillë është vargu, 'lexojeni Kur'anin sa të mundeni (më shumë)'.

**"E s'ka dyshim që Zoti yt është i Gjithëpushtetshëm e i Mëshirshëm me të gjithë."**

(Kur'ani, 26:9).

**"**(O Profeti Ynë Muhammed)**, thuaju besimtarëve t'i shmangin shikimet e ngulta e t'i fshehin pjesët e tyre intime; kjo është dëlirësi për ta. Zoti është i Dijshmi për çdo gjë që ju bëni, për këtë s'ka dyshim."**

(Kur'ani, 24:30).

**"Nuk janë të barabartë me ata që luftuan në rrugën e Zotit me pasurinë e me jetën e tyre ata nga besimtarët që ndenjën[610], përveç të paaftëve. Ata që u përpoqën me jetët e pasuritë e tyre, Zoti i ngre në rang mbi ata që ndenjën duarkryq. Të gjithëve** (që besojnë) **u ka premtuar Zoti të mira, po Ai e dallon atë që përpiqet prej atij që vetëm rri[611] me një shpërblim më të madh."**

(Kur'ani, 4:95).

**"Zoti yt e di se ti me ca të tjerë, kaloni në adhurim dy të tretat e natës, herë-herë dhe gjysmën e saj apo një të tretën e saj; Zoti e di gjatësinë e natës e të ditës dhe e di që s'mundeni kurrë t'i përmbaheni[612] kohës së saktë, ndaj nuk jua vë re dhe ju lejon të recitoni gjithçka të lehtë prej Kur'anit. Ai e di që ndër ju mund të ketë të sëmurë, udhëtarë në kërkim të begative të Zotit përmbi dhé e të tjerë që luftojnë në rrugën e Tij, prandaj recitoni prej tij sa të mundeni dhe faluni rregullisht, paguajeni**

[610] Nuk luftuan.

[611] Pa patur arsye.

[612] Këtyre momenteve.

**Zekatin** (e paracaktuar) **dhe jepni lëmoshë hua të mira në llogari të Zotit; sepse çdo të mirë që dërgoni qysh më përpara për veten tuaj, do ta gjeni tek Zoti, me siguri; ajo është shpërblimi më i mirë e më i madh; dhe kërkojeni ndjesën e Zotit. Se Ai është vërtet Falës dhe Mëshirues."**

(Kur'ani, 73:20).

## Ligjërata 2

### *Mbajtur pasi u kthye nga Siffini[613]. Arabia përpara profetësimit*

Lëvdoj Zotin dhe i lutem për ardhjen e Bekimeve të Tij, i përgjunjur para Madhështisë së Tij e duke iu përgjëruar të më përmbajë nga mëkatimi ndaj Tij. I falem Mjaftueshmërisë së Tij, që mund t'i dalë në mbrojtje gjithkujt në nevojë. Ai që mbrohet nga Ai, s'e humbet rrugën kurrë; ai, që armiqësohet me Atë, nuk gjen gjëkundi mbrojtje prej Tij; dhe ai, që mbështetet prej Tij, nuk mbetet në vështirësi për asnjë moment. Lavdërimi i Tij është gjëja që rëndon më shumë nga gjithçka tjetër me peshë peshon, është gjëja që vlen më shumë nga gjithçka tjetër me vlerë.

Dëshmoj se nuk ka zot tjetër, përveç Zotit, të Vetmit, të Cilit nuk i ngjan askush. Provë e dëshmisë sime është sinqeriteti i saj dhe thelbi i saj është besimi ynë. Atij do t'i mbahemi përjetë, sa të kemi frymë, e do t'i rrimë në rojë duke përballuar mjerimet që na bien, se ai është gëzim për Zotin, gur' themeli për Fenë, hap i parë drejt punëve të mira dhe mjeti që e mban larg Shejtanin.

E po ashtu, dëshmoj se Muhammedi është shërbëtori i Tij dhe Profeti i Tij. Zoti e dërgoi atë me fenë e ndritur të Tij - Librin e shkruar[I] si simbol të së vërtetës, dritën rrezëlluese e shkëlqimin verbues, si dhe me udhëzime përfundimtare për të davaritur dyshimet, për të dhënë prova të qarta, për të kumtuar qortime me anë të shenjave dhe për të paralajmëruar se vjen një shpagim. Atë kohë njerëzit ishin kredhur në vese që brenin e grinin themelet e fesë, shtyllat e besimit ishin lëkundur, parimet ishin përdhosur, sistemi ndodhej zhytur në kaos, dyert ishin ngushtuar, mugu kishte rënë mbi shtigje, mjegulla e pengonte orientimin dhe terri kishte plakosur mbi çdo gjë.

Sot është kthyer prapë e njëjta gjendje e mëparshme. Zotit nuk i jepet

[613] Në këtë ligjëratë Imam Aliu përshkruan gjendjen e Arabëve në periudhën paraislame dhe kushtet e këqija ku kishte rënë përsëri shoqëria Islamike.

më bindje, Besimi është flakur tej dhe i shërbehet vetëm Djallit. Këto i kanë rrënuar e rrëzuar përdhé shtyllat e fesë, gjurmët e saj nuk dallohen më dot, shtigjet e saj kanë mbetur shkretë dhe rrugët e saj nuk janë më të sigurta. Njerëzit i shkojnë pas Shejtanit, ecin nën hijen e tij, e shuajnë etjen në burimet e tij dhe flatërojnë në erë simbolet e tij. Veset e tij i kanë vënë përfund, i kanë kërrusur shpinat e tyre, kanë ngulur flamurin e tij mbi to e tashmë janë ngritur dhe mbi majat e gishtave[614]. Njerëzit e zhytur në to ndihen të hutuar, të tronditur, të paditur e të tunduar, si ndihet shtëpia e mirë[II] në mes të fqinjëve të këqij. Kanë pagjumësi në sy, në vend të gjumit, e lotët që u bien syresh, flasin për humbjet që korrën. Tani janë banorë të një vendi, ku të diturit i kanë vënë mëgojzën[615] dhe injoranti drejton dhe lëvdohet.

## Më poshtë flitet për Ehli Beitin:

Ata janë rojet e sekreteve të Tij, streha e punëve të Tij, burimi i dijeve rreth Tij, qendra e urtësisë së Tij, siguria e zbulesës së Tij, kështjellat e fesë së Tij. Zoti drejtoi përmes tyre shpinën e kërrusur të fesë dhe u dha siguri gjymtyrëve të saj.

## Në këtë Ligjëratë Imam Aliu foli dhe për njerëz të tjerë[616]:

Ata mbollën vese, i ujitën me vanitet e mashtrime e korrën[617] shkatërrim dhe zhgënjim të vetvetes.

## Përsëri për Ehli Beitin:

Askush nga bashkësia Islame s′mund të ketë vlerat e pasardhësve[III] të Profetit , sepse s′mund të barazohen me ′ta ata që u kanë borxh[618]. Kush ka shkuar më përpara, duhet të kthehet mbrapsht, e kush ka mbetur më pas, të nxitojë hapat për t′i arrirë. Ata i kanë të gjitha cilësitë që u duhen mëkëmbësve. Për ta flet vullneti dhe vazhdimësia[619].

---

614 Kanë arritur lartësinë maksimale, zhvillimin më të madh të tyre.

615 Që ua mban gojën mbyllur, për të mos folur, dhe që i drejton sikur të ishin kuaj.

616 Për hipokritët.

617 Prej tyre.

618 Nuk mund të jenë njësoj ata që shpërndajnë mirësi me pranuesit e saj.

619 Zëvendësimi i Profetit pas vdekjes së tij (*khilafeti*).

Është koha kur e drejta rikthehet tek i zoti e tek qendra që e caktoi Vet Zoti.

---

[I]Kur'ani.

[II]Shtëpia e Mirë është Meka, kurse fqinjët e këqinj janë Kurejshët e pafé.

[III]Imam Aliu ka thënë për pasardhësit e Profetit se asnjë njeri i kësaj bote nuk mund të ketë vlerën e tyre dhe se asnjë nuk mund të gjykohet i barabartë me ta në fisnikëri, e kjo për faktin se bota u ka shumë borxhe dhe se ajo ka mundur të marrë bekime të përjetshme vetëm në sajë të udhëheqjes së tyre. Ata janë guri themeltar, baza e fesë dhe mbështetja për ekzistencën dhe mbijetesën e saj. Ata janë mburojat e forta të dijes dhe të Besimit, që kthejnë mbrapsht rrjedhën e përbindshme të dyshimit dhe të mosbesimit. Ata janë rruga e mesme, që shkon mes ekstremeve të teprimit e mbetjes pas. Ai që shkon larg me teprime dhe eksese apo mbetet pas tyre, nuk është më në Islam, po qe se s'kthehet mbrapsht a nuk nxiton përpara, drejt kësaj rruge të mesme. Ata i kanë të gjitha vetitë që u japin përparësi në të drejtën e mëkëmbësisë e të udhëheqjes. Askush tjetër ndër Umejjadët nuk mund ta ketë të drejtën e kujdestarisë e të rojes, prandaj dhe Profeti i Shenjtë i shpalli mëkëmbës e pasardhës të tij.

Lidhur me çështjen e trashëgimit të Profetit dhe amanetin e tij për këtë çështje, Ibn Ebi'l-Hadid el-Mu'tezili, komentuesi i famshëm i *Nehxhul Belaga*, shkruan se nuk mund të hidhet asnjë dyshim në mëkëmbësinë e Imam Aliut, por trashëgimi i Profetit (*khilafeti*) nuk duhet nënkuptuar si vazhdimësia në pozitën e tij, siç e interpreton shi'izmi. Sipas tij, mëkëmbësia nënkupton, në realitet, vazhdimësi në mësim e udhë-rrëfim. Por edhe sikur ajo të kishte parasysh vetëm pasardhje në dije apo edhe në aspektin shpirtëror, kjo nuk do ta ndihmonte dot në pretendimin e tij, sepse, edhe po të ishte ashtu, e drejta e trashëgimit të Profetit të Shenjtë nuk do duhej t'i kalonte ndonjë personi tjetër. Nëse do pranohej se çështja më thelbësore e Kalifatit është udhërrëfimi dhe që funksionet më të rëndësishme të kalifit të Profetit janë bërja e drejtësisë, trajtimi i problemeve të ligjit fetar, zgjidhja e situatave të ndërlikuara dhe zbatimi i ndëshkimeve fetare, ndarja e këtyre aspekteve nga udhërrëfimi do ta vinte zëvendësuesin e Profetit në pozitën e një administratori të thjeshtë të punëve të kësaj bote. Rrjedhimisht, ai nuk do mund të ishte bosht i vërtetë i autoritetit fetar. Pra, ose do na duhet të ndajmë autoritetin qeveritar nga mëkëmbësia e Profetit, ose duhet të pranojmë që vazhduesi i dijeve të Profetit është i përshtatshëm edhe për këtë funksion.

Interpretimi i Ibn Ebi'l-Hadidit do mund të merrej parasysh nëse Imam Aliu do të kishte shqiptuar vetëm këtë frazë, ndërkohë që duhet vënë re lidhja e saj në kohë me

njohjen e Aliut si kalif, gjë që del qartë në shprehjen, 'tani e drejta është rikthyer tek i zoti', që e hedh poshtë si të pabazë këtë interpretim të tij. Në fakt, vullneti i Profetit nuk mund të nënkuptonte amanet tjetër, përveç atij që lidhej me mëkëmbësinë dhe Kalifatin. Është e qartë që vazhdimësia nuk nënkupton suksesion në pronësi apo vetëm në aspekte edukimi, sepse ky nuk ishte rast për përmendjen e gjërave të tilla; ajo nënkupton trashëgimi në të drejtën e udhëheqësisë, e cila mbetej e dëshmuar nga Vetë Zoti; e kjo jo vetëm për shkak të afrisë me Profetin, por dhe për vetë cilësitë e përkryera të Imam Aliut.

## Ligjërata 3

***Njihet me emrin 'Ligjërata Shekshekije' (Shkuma e Devesë[I])***

Për Allah, i biri i Ebu Kuhafes[620][II] u vesh vet me të[621], megjithëse e dinte me siguri që pozicioni im në të ishte si i boshtit të mullirit. Nga unë buron uji vërshonjës e nuk ka zog të ngjitet te unë. Po prapë, lëshova një perde mes meje e Kalifatit dhe e mbajta veten larg prej tij.

Pastaj nisa të mendoj, në duhesha hedhur në sulm, apo të duroja në heshtje terrin verbues të së padrejtës, ku të rriturit bien në dobësi, të rinjtë bëhen të vjetër[622] dhe besimtarët e vërtetë jetojnë nën tension, deri sa të shkojnë tek Zoti i tyre[623]. Dhe vendosa që durimi ishte qëndrimi më i urtë në këtë çështje. Kështu, e mbajta veten, ndonëse sytë dhembnin e fryma mbytej m'u në fyt[624], tek shikoja plaçkitjen e trashëgimit tim, deri sa i pari shkoi në pun' të vet dhe pas vetes ia la Kalifatin Ibn Khatabit.

**Pastaj Imam Aliu recitoi vargjet e Ashait:**

*Me mundim jetën ta shkoja, kështu deshi Perëndia,*
*qepur mbi gungë të devesë[625], i ndarë nga shoqëria*
*e Hexhanit dhe Xhabirit, shok've t'mi nga fëminia[II].*

---

[620] Kalifi i Parë.

[621] Me Kalifatin.

[622] Pra në një periudhë kohore mjaft të shtrirë, gjatë së cilës të rriturve u shterin fuqitë kurse të rinjtë piqen në moshë e bëhen burra. Por këto fjalë mund të nënkuptojnë edhe atë mplakje që vjen para kohe, si pasojë e streseve dhe pikëllimit.

[623] Deri sa të vdesin.

[624] Prej poshtërimit.

[625] Duke u mbajtur me mundim, për shkak të vështirësive dhe problemeve të shumta.

Habia është se ai kishte dashur gjithë jetën të shpëtonte prej Kalifatit, po vetëm sa i shtroi rrugën një tjetri drejt tij, për kur të mos ishte më vet. Dhe, s'do mend që ia shtrydhën mirë gjinjtë dhe pinë prej tyre njësoj të dy. Ai e mbylli Kalifatin në një vath çnjerëzor, ku fjala tingëllonte si sfidante dhe prekja në sup nervozonte. Gafat e tij nuk kishin të mbaruar dhe shfajësimet e tij për to s'kishin të numëruar. Kush binte në kontakt me të[626], ndihej si t'i kishte hipur një deveje kokëkrisur: Ia tërheq mëgojcën e flegrat e hundës i bëhen gjak[627], por sapo ia liron pak, të flak përdhé. Më në fund, për Atë Zot, njerëzit u futën në djallëzi, pasiguri, ligësi, dalldi dhe marrëzi.

Po, prapë, e ruajta durimin, pavarësisht nga periudha e gjatë e kohës e sertësia e sprovës, deri sa dhe ky shkoi në punë të vet[628] dhe e la çështjen[629] në dorën e një komisioni[III], ku më bëri nderin të isha dhe unë.

Zot i Madh! E ç'kisha unë të bëja me këtë konsultim[630]?! Kur ka patur për mua vërejtje në krahasim me më të mirin prej tyre, që tani të më shihnin të një rangu me 'të? Por unë isha prapë i përulur, kur ishin të këtillë dhe ata, dhe u nxirrja thonjtë, kur m'i nxirrnin dhe ata. Njëri nga ata u kthye kundër meje për shkak të urrejtjes së tij[631], ndërsa një tjetër[632] u prir në drejtimin tjetër për shkak të lidhjeve të tij të krushqisë dhe gjërave të tjera[633], që dolën më vonë. Pastaj, prej këtyre njerëzve u ngrit i treti[634], me gjoksin krenar dhe të gufuar, majë bajgave dhe tagjisë së grazhdit të vet. Me të u ngritën edhe fëmijët e gjyshit të tij[635], duke përpirë pasuritë e Zotit[IV] si deveja që përpin gjethnajën e pranverës, deri sa u këput edhe litari i tij, bëmat e tij e fundosën dhe grykësia e tij e flaku përdhé.

Asgjë s'më habiste ato çaste, veç turmës së njerëzve që m'u lëshuan nga të gjitha anët, si kope hienash, e më trembi vërtet, sepse desh shtypi e

---

[626] Në krye të Kalifatit.

[627] Sepse deveja e çmendur nuk tundet vendit.

[628] Vdiq.

[629] E kalifatit.

[630] *Shura'*.

[631] Me sa duket ka parasysh Sa'din ose Talhan.

[632] Abdur-Rahman bin Aufi.

[633] Fakti që ishte kunat i Uthmanit.

[634] Uthmani, Kalifi i Tretë.

[635] Umeja.

shtrydhi Hasanin e Huseinin dhe më bëri copë e çikë të dyja palët e mantelit që mbaja hedhur supeve. Në krye më rrethosën si tufa delesh e dhishë, po kur mora frenat e shtetit në duar, një grup syresh u nda, një tjetër u hodh në mosbindje, e pjesa që mbeti, nisi të sillej përçart, sikur të mos e kishte dëgjuar kurrë fjalën e Zotit, i Cili thotë:

**"Këtë banesë të pasjetës Ne e bëmë për ata që nuk e kanë mendjen ta gjejnë gëzimin mbi tokë, as të bëjnë të këqija sa janë mbi të. Fundi më i mirë do jetë për ata që janë të devotshëm."**

(Kur'ani, 28:83).

Po, për Atë Zot! E kishin dëgjuar e kuptuar, por bota u lodronte nëpër sy dhe stolitë e saj i joshnin. Mbani vesh, për Emër të Atij që çan farën me syth dhe e bën të rritet, e që krijoi qeniet e gjalla: Unë vetë do ta kisha varur kapistallin e Kalifatit në qafën e tij, po të mos kishin ardhur njerëzit tek unë, po të mos kishin shterur argumentin përkrahësit e mi, dhe po të mos binte mbi të diturit amaneti i Zotit për të mos u pajtuar në heshtje me grykësinë e shtypësit e urinë e të shtypurit. Atëhere do ta kishit parë që kjo botë e juaja në gjykimin tim nuk është më e mirë se teshtima e një dhie.

***Thuhet që kur Imam Aliu arriti në këtë pikë të ligjëratës së tij, një iraken u ngrit e i dha një letër dhe Imam Aliu nisi ta lexonte. Atëhere Ibn Abbasi i tha: "O Prijës i Besimtarëve, do dëshiroja shumë ta rifilloje fjalën aty ku e le". Po ai u përgjigj: "O Ibn Abbas, kjo fjalë ishte si shkuma e devesë: Gufoi përjashta e tani u qetësua". Ibn Abbasi thotë se nuk është pikëlluar asnjëherë për ligjëratë tjetër, si për këtë rast, se Imam Aliu s'mundi ta mbaronte ashtu si kishte dashur kur e nisi.***

Alame Raziu thotë: Në këtë ligjëratë, shprehja 'si ngarësi i devesë ...', jep imazhin e një ngarësi kokëfortë deveje, që tërheq gjithë ngulm mëgojcën e një deveje po aq kokëfortë. Sigurisht, në këtë ndeshje kokëfortësh, janë flegrat e hundës së devesë, që e pësojnë; por nëse shtërngimi lirohet, ndonëse deveja është e pabindur, ajo do ta hedhë të zotin përdhé dhe do t'i dalë jashtë kontrollit. '*Eshnek un-Nakah*' përdoret për të thënë që ngarësi tërheq fort kapistrën dhe ia ngre devesë kokën lart. Në po atë kuptim përdoret edhe fjala '*Shenek un-Nakah*', që përmend Ibn Sukai në '*Islahil-Mantik*'. Imam Aliu ka thënë '*Eshnaka lehe*' në vend të 'Eshneke-he' duke kërkuar harmoni[636] me '*Eslese-lehe*', e kjo mund

[636] Rimë.

të arrihej vetëm duke i përdorur të dyja këto fjalë në të njëjtën formë. Në këtë mënyrë, Imam Aliu ka përdorur shprehjen '*Eshneke lehe*' si për të zëvendësuar '*In Rafaa lehe Raasahe*', që do të thotë: 'Në qoftë se ai e ndalon duke tërhequr lart kapistrën'.

---

[1]Kjo ligjëratë njihet me emrin *Ligjërata e Shekshekijes* dhe është një nga më të famshmet ligjërata të Imam Aliut. Ajo u mbajt në Rahba. Ka disa që mohojnë që ajo të jetë ligjëratë e Imam Aliut e bëjnë autor të saj Sejjid Raziut, duke hedhur dyshime mbi ndershmërinë e mirënjohur të tij. Por dijetarët që e duan të vërtetën, nuk e kanë mohuar kurrë vërtetësinë e saj. Ata që e mohojnë nuk mund të sjellin asnjë argument në favor të tezës së tyre, sepse nuk është aspak e fshehtë që pikëpamja e Aliut lidhur me çështjet e Kalifatit nuk ka asnjë ndryshim nga aludimet e bëra në këtë ligjëratë. Në fakt, ngjarjet që përmenden këtu janë të regjistruara në analet e historisë e vërtetohen prej tyre fjalë për fjalë e fjali për fjali. Në qoftë se të njëjtat ngjarje që i dokumenton historia, i tregon edhe vet Imam Aliu, atëhere, cila është arsyeja që duhen mohuar? Nuk ka pse të çuditemi që rrethanat zhgënjyese, ku u ndodh Imam Aliu menjëherë pas vdekjes së Profetit, kanë qenë kaq 'të pakapërdishme' për të. Kjo ligjëratë godet prestigjin e disa personaliteteve dhe nuk ka dyshim që përbën një moment të errët për autoritetin dhe famën e tyre, por as njëri dhe as tjetra nuk mund të shpëtohen duke i mohuar kësaj ligjërate autorësinë e Imam Aliut pa parë më parë ngjarjet dhe pa e njohur të vërtetën; natyrisht, nuk ngre fare peshë mohimi i kësaj autorësie, duke u nisur vetëm nga fakti se ajo denigron disa personalitete, veçanërisht kur e njëjta frymë kritike manifestohet edhe nga historianët e tjerë. Kështu, për shembull, Ibn Bahr Xhahizi përmend në një nga ligjëratat e Imam Aliut fjalë që nuk bien më poshtë sesa kritika e bërë në '*Ligjëratën e Shekshekijes*':

Këta të dy vdiqën dhe një i tretë u ngrit, si ai korbi që ia ka kushtuar barkut të gjithë zotësinë e vet. Do të kishte qenë më mirë sikur t'ia kishin prerë të dy krahët e kokën t'ia kishin këputur.

Si pasojë, ideja që kjo ligjëratë është një sajim i Sejjid Raziut, është larg së vërtetës dhe është rezultat i anësisë dhe i subjektivizmit. Nëse ajo do të kishte qenë rezultat i ndonjë kërkimi, do duhej që të pranohej. Përqafimi arbitrar i një iluzioni nuk e ndryshon dot të vërtetën, ashtu siç nuk mund të përballet dot forca e argumenteve kokëforta vetëm duke shfaqur mospajtim e pakënaqësi.

Për ta bërë të njohur rëndësinë historike të kësaj ligjërate, më poshtë do të jepet një listë e dijetarëve e tradicionistëve që kanë pohuar në mënyrë të qartë që kjo është ve-

për e Imam Aliut. Nga ata, disa janë të periudhës përpara Sejjid Raziut, disa të tjerë janë bashkëkohës të tij, kurse një pjesë tjetër i takon një periudhe të mëvonshme. Megjithatë që të gjithë ata argumentojnë duke treguar lidhje vetjake të autoriteteve.

1. Ibn Ebi'l-Hadid Mu'teziliu citon mësuesin e tij, Musadik bin Shabibi (vdekur më 605 A.H.), që pohonte se e kishte dëgjuar këtë ligjëratë nga Sheikh Ebu Muhammed Abdullah bin Ahmedi (vdekur më 567 A. H.), që njihet me emrin Ibn Khasheb. Kur arrinte aty, ku Ibn Abbasi shprehte keqardhjen për faktin pse ligjërata kishte mbetur e pambaruar, Ibn Khashebi thoshte se, po ta kishte dëgjuar vetë ai Ibn Abbasin te shprehej në atë mënyrë, do ta kishte pyetur patjetër nëse kushëriri i tij[637] kishte thënë gjithçka që kishte dashur të thoshte, e nëse i kishte mbetur akoma ndonjë merak i paplotësuar, meqë dhe me aq nuk ishin kursyer as paraardhësit, e as pasardhësit e tij, me përjashtim të Profetit. Pse, atëhere, të ndihej i pikëlluar, që nuk kishte mundur të thoshte atë që deshi[638]? Musadiku thotë:

Ibne Khashebi ishte njeri gazmor dhe me shije të mira. E pyeta, a mendonte edhe ai që kjo ligjëratë ishte e stisur, dhe ai m'u përgjigj: "Për Allah, unë besoj se këto janë fjalët e Imam Aliut, ashtu siç besoj që ti je Musadik bin Shabibi". I thashë se kishte njerëz që mendonin se ajo ishte sajim i Sejjid Raziut, dhe ai u përgjigj: "Si mund të ketë Raziu kurajo e stil të tillë të shkruari! I kam parë shkrimet e Sejjid Raziut dhe e njoh stilin e tij të punës. Shkrimet e tij nuk maten me të në asnjë vend, përveç faktit që ka kohë që e kam parë këtë ligjëratë në libra që janë shkruar dyqind vjet përpara lindjes së Sejjid Raziut. Unë e kam gjetur atë dhe në dokumente familjare, të cilave u di dijetarët e njerëzit e letrave që i kanë hartuar. Atë kohë s'ishte lindur jo vetëm Raziu, por as babai i tij, Ebu Ahmed Nakibiu".

2. Pastaj Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se e kishte parë këtë ligjëratë në shënimet e mësuesit të tij, Ebu'l-Kasem Belkhiut (vdekur më 317 A.H.), i cili kishte qenë Imam i Mu'tezilive në mbretërinë e Muktadir Bilahut; dhe dihet që periudha e Muktadirit është shumë më herët se koha kur lindi dhe jetoi Sejjid Raziu.

3. Më tej Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se e kishte parë këtë ligjëratë dhe në librin 'el-Insaf' të Ebu Xha'fer bin Kubas, nxënës i Ebu'l-Kasem Belkhiut dhe teolog i methhebit Imamî[639] (*Sherh* nga Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. I, faqe 96).

4. Ibn Mejthem Bahreini (vdekur më 679 A.H.) shkruan në komentarin e tij se kishte parë një kopje të kësaj ligjërate me shkrimin e Ebu'l-Hasan Ali bin Muhammed bin el-Furatit (vdekur më 312 A.H.), ministër i Muktadir Bilahut (*Sherh Nahj al-balaghah*,

[637] Imam Aliu.

[638] Këtë herë.

[639] Medhhebit shi'i.

Vol. 1, f. 252-253).

5. Lidhur me këtë ligjëratë, Alame Mexhlisi flet për një varg autoritetesh, që i transmeton sipas përmbledhjes së Sheikh Kutbudin Ravandiut, *Minhaxh ul-Bera' fi Sherh Nehxhul Belaga*:

Hafiz Ebu Bekr bin Mardawejh Isfahani (vdekur më 416 A.H.) e transmeton këtë ligjëratë prej Suleiman bin Ahmed Taberaniut (vdekur më 360 A.H.), që i referohet Ahmed bin Ali Abarit, i cili i referohet Is'hak bin Sa'id Selman Dimeshkiut, i cili i referohet Khuleid bin Delexhit, i cili i referohet Ata bin Ebi Ribahut, që i referohet Ibn Abbasit. (*Bihar ul-Enwar*, bot. I, Vol. 8, f. 160-161).

6. Alame Mexhlisi shkruan për këtë ligjëratë se ajo ndodhej edhe në përmbledhjen e Ebu Ebi Haxhaiut (vdekur më 303 A.H.).

7. Lidhur me autenticitetin e kësaj ligjërate, Alame Mexhlisi shkruan:

Kadi Abdul Xhabar bin Ahmedi (vdekur më 415 A.H.), i cili ishte një Mu'tezili i zellshëm, komenton disa prej shprehjeve të kësaj ligjërate në librin e tij *el-Mughni*. Ai nuk e mohon që autorësia e saj i takon Imam Aliut, por përpiqet të provojë se nuk drejtohet kundër asnjërit prej kalifëve paraardhës të tij. (Po aty, f. 161).

8. Ebu Xha'fer Muhammed bin Ali bin Babawejh el-Kummi (vdekur më 381 A.H.) shkruan:

Muhammed bin Ibrahim bin Is'hak Talekaniu thotë se Abdul Aziz bin Jahja Xhelvadi (vdekur më 332 A.H.) i kishte thënë se Ebu Abdullah Ahmed bin Ammar bin Khalidi i kishte thënë që Jahja bin Abdul Hanid Hamaniu (vdekur më 228 A.H.) i kishte thënë që Isa bin Rashidi e ka treguar këtë ligjëratë nga Ali bin Hudheife, dhe ai nga Ikrime, dhe ai nga Ibn Abbasi. (*Ilal ush-shara'i*, Kr. 122, *Me'ani ul-Ekber*, Kr. 22, f. 360-1).

9. Pastaj Ibn Babawejh regjistron këtë zinxhir autoritetesh[640]:

Muhammed bin Ali Maxhilawejh, që na e tregoi këtë ligjëratë, e ka marrë prej ungjit të tij, Muhammed bin Ebu'l-Kasemit, dhe ai nga Ahmed bin Abi Abdu-llah el-Barki, dhe ai nga babai i tij dhe ai nga Ibn Umeri dhe ai nga Abban bin Uthmani dhe ai nga Abban bin Taghlibi dhe ai nga Ikrime dhe ai nga Ibn Abbasi. (*Ilal ush Shara'i*, Vol. 1, Kr. 122, f. 146; *Me'ani ul-Ekber*, Kr. 22, f. 361).

10. Hasan bin Abdullah bin Sejjid el-Askeri (vdekur më 382 A.H.), një nga dijetarët e mëdhenj të sunnive, ka shkruar komentarin dhe shpjeguesin e kësaj ligjërate, të riprodhuar sipas Ibn Babawejhit në *Ilal ush-Shara'i* dhe *Me'ani ul-Ekber*.

[640] Varg i personave që i përcjellin njëri-tjetrit një informacion të dhënë, në rastin e këtushëm thënie të dikujt.

11. Sejjid Nimetullah Xhezairi shkruan:

Autori i *Kitab ul-Gharat* (Ebu Is'hak eth-Thekafiu, vdekur më 283 A.H.) e sjell këtë ligjëratë nëpërmjet një zinxhiri personal të autoriteteve. Dita e mbarimit të shkrimit të këtij libri është e Enjte, 13 Shewwel 355 A.H. Atë vit është lindur edhe Murteza el-Musawi, i cili ishte vëllai më i madh i Sejjid Raziut. (*Enwar un-Nu'manie*, f. 37).

12. Sejjid Razi ud-Din Ebu'l-Kasem Ali bin Musai, Ibn Ta'us el-Huseini el-Hili (vdekur më 664 A.H.) e citon këtë ligjëratë si pjesë të *Kitab ul-Gharat*, duke iu referuar këtij zin-xhiri të autoriteteve:

Kjo ligjëratë na është transmetuar nga Hasan bin Ali Zafrani, i cili e përcjell nga Muhammed bin Zekerija Kulebiu, i cili e tregon nga Ja'kub bin Xha'fer bin Suleimani, i cili e përcjell nga babai i tij, i cili e transmeton nga gjyshi i tij, dhe ai nga Ibn Abbasi. (Përkthim i *Tara'if*, f. 202).

13. Sheikh ut-Taife Ebu Xha'fer et-Tusiu (vdekur më 460 A.H.) shkruan:

Xha'feri na e ka treguar neve këtë ligjëratë. Ai e transmeton nga Ebu-l-Kasem De'beliu dhe ai nga babai i tij dhe ai nga vëllai i tij, De'beliu, e ky nga Muhammed bin Seleme Shamiu e ai nga Zurare bin Axhani dhe ai nga Ebu Xha'fer Muhammed bin Aliu dhe ai nga Ibn Abbasi. (*Amali* nga Sheikh ut-Taife, f. 237).

14. Sheikh Mufidi (vdekur më 413 A.H.), i cili ka qenë mësues i Sejjid Raziut, shkruan për zinxhirin e autoriteteve të këtij fjalimi:

Një numër transmetuesish të hadithit e përcjellin këtë ligjëratë përmes zinxhirësh të shumtë, që nisin nga Ibn Abbasi. (*Kitab ul-Irshad*, f. 135).

15. Këtë ligjëratë e përmend dhe vëllai më i madh i Sejjid Raziut, Alam-ul-Huda (simboli i udhëheqjes) Sejjid Murtezai, në faqet 203-4 të librit të tij '*Shafi*'.

16. Ebu Mensur Tabarsiu shkruan:

Një numër transmetuesish e sjellin këtë ligjëratë përmes zinxhirësh të ndryshëm, që burojnë nga Ibn Abbasi. Ibn Abbasi tregon se ndodhej me Imam Aliun në një takim në Rahba, kur biseda ishte kthyer tek Kalifati dhe ata që kishin qenë kalifë përpara tij; Imam Aliu kishte lëshuar një psherëtimë dhe kishte mbajtur këtë ligjëratë. (*el-Ihtixhaxh*, f. 101).

17. Abdur-Rahman bin Xhewzi (vdekur më 654 A.H.) shkruan:

Sheikhu ynë Ebu'l-Kasem Anbari na e transmeton këtë ligjëratë përmes një zinxhiri autoritetesh, që nis te Ibn Abbasi. Ky tregon se Imam Aliu ndodhej ende në minber, pasi kishte marrë betimin e besnikërisë si kalif, kur një i pranishëm e pyeti,

pse nuk e kishte kërkuar të drejtën e tij që më parë. Atëhere Imam Aliu kishte mbajtur këtë ligjëratë të improvizuar aty për aty. (*Tedhkiret ul-Khawas ul-Umme*, f. 73).

18. Kadi Ahmed Shehab Khifaxhi (vdekur më 1069 A.H.) shkruan për autenticitetin e kësaj ligjërate:

Lidhur me ligjëratat e Aliut, Prijësit të Besimtarëve (Zoti qoftë i kënaqur me të), pohohet se është e çuditshme se si ai[641], që kishte dashur tërë jetës ta hiqte qafesh Kalifatin, kishte forcuar themelet e tij për atë që erdhi pas vdekjes së tij. ('*Sherh-e-Durrat-ul-Ghavas*', f. 17).

19. Sheikh Ala ud-Dawle Ahmed bin Muhammed es-Semani shkruan:

Imam Aliu, Sejjid ul-Arifin Aliu, ka pohuar në një nga ligjëratat e tij të shkëlqyera: "Kjo është *Shekshekija* që gufon e nuk përmbahet dot". (*el-Urwetu le-Ehli'l-Khilwete we'l-Xhelve*, f. 3, dorëshkrim në Librarinë Nasiriah, Luknov, Indi).

20. Ebu'l-Fadl Medeini (vdekur më 518 A.H.) ka shkruar lidhur me fjalën '*Shekshekija*':

Me emrin '*Ligjërata e Shekshekijas*' (ligjërata e shkumës së devesë) njihet një nga ligjëratat e Aliut, Prijësit të Besimtarëve. (*Mejxhma' ul-emthel*, Vol. 1, f. 369).

21. Duke shpjeguar fjalët e kësaj ligjërate në *en-Nihajeh*, Ibn Athir el-Xhezeri (vdekur më 606 A.H.) pranon në pesëmbëdhjetë raste se ajo është mbajtur nga Imam Aliu.

22. Duke shpjeguar të njëjtat fjalë në *Mexhma' ul-Bihar ul-Enwar*, Sheikh Muhammed Tahir Patni dëshmon se ajo ligjëratë është e Prijësit të Besimtarëve, dhe thotë: "Aliu shprehet kështu".

23. Ebu'l-Fadl bin Mensuri (vdekur më 711 A.H.) pranon në *Lisan ul-Arab* (fjalori më i famshëm i Arabishtes), Vol. 12, f. 54, që kjo ligjëratë është e Imam Aliut, duke thënë:

...në thënien e Aliut në ligjëratën e tij, 'Kjo është si shkuma e devesë, që gufon e pastaj qetësohet'.

24. Firuzabadi (vdekur më 816/817 A.H.) regjistron nën fjalën '*Shekshekija*' në fjalorin e tij *Kamus*, Vol. 3, f. 251,:

Hytbja e *Shekshekije*s (ligjërata e shkumës së devesë) është quajtur kështu sipas fjalëve të Aliut. Kur Ibn Abbasi i kishte kërkuar të rifillonte ku e kishte ndërprerë, ai i kishte thënë: "O Ibn Abbas, kjo ishte shkuma e devesë, që gufon dhe pastaj qetësohet".

25. Kompiluesi i '*Munteha ul-Edeb*'-it shkruan:

[641] Kalifi i Parë.

Hytbja e *Shekshekije*s (ligjërata e shkumës së devesë) e Aliut i atribuohet Aliut (Zoti ia ndriçoftë fytyrën!).

26. Sheikh Muhammed Abduh, Sheikh i el-Ez'herit, e njeh këtë ligjëratë si fjalë të Imam Aliut dhe ka shkruar për të shpjegimet përkatëse.

27. Muhammed Muhiudin Abdul-Hamid, Profesor në Fakultetin e Gjuhës Arabe në Universitetin el-Ez'her, ka shkruar shënimet për '*Nehxhul Belaga*', duke shtuar në hyrje një parathënie, ku pranon se të gjitha ligjëratat, që përmbajnë shënimet e tij kritike, janë ligjërata të Imam Aliut.

Nisur nga këto fakte e prova të pamohueshme, a mund të pretendohet më që kjo ligjëratë nuk është vepër e Imam Aliut, por është sajuar nga Sejjid Raziu?

[II]Imam Aliu rrëfen në mënyrë metaforike ngjitjen e Kalifit të Parë në postin e kreut të shtetit, sikur ky të ishte një mantel e ai ta kishte hedhur supeve. Kjo është një metaforë e zakonshme, që përdorej shpesh atë kohë. Për shembull, kur i bënë Uthmanit thirrje që ta dorëzonte Kalifatin, ai u përgjigj: "Unë nuk e zhvesh këtë këmishë që ma ka veshur Vetë Zoti". Natyrisht, Imam Aliu e quan veshjen e Kalifatit nga Kalifi i Parë si vepër të Kalifit të Parë dhe jo të Zotit, sepse mendimi i përgjithshëm është që atij nuk i erdhi Kalifati nga Zoti, por nga veprimet e tij dhe të përkrahësve të tij. Ja pse Imam Aliu thotë se ai e veshi vetveten me kalifat. Në fakt ai e dinte se kjo veshje ishte prerë e qepur për trupin e tij dhe se pozicioni i tij në lidhje me Kalifatin ishte si ai i boshtit në mullirin e blojës, pa të cilin ai do ishte pa qendër e s'do kishte asnjë dobi. 'Ashtu isha dhe unë bosht i Kalifatit', thotë ai. "Po të mos isha unë në atë pozicion, i gjithë sistemi i tij do dilte nga qendra. Isha unë që do duhej të veproja si roje e organizimit dhe e rendit të tij e që do ta udhëhiqja përmes gjithë vështirësive. Nga kraharori im do rridhnin lumenj diturie për të ujitur çdo pëllëmbë të tij. Pozicioni im ishte i lartë jashtë çdo imagjinate; por epshi i adhuruesve të kësaj bote për qeverisje u bë për mua si ortek që të vjen rrëmbimthi, dhe kështu m'u desh ta kufizoja veten në vetmi. Një errësirë verbuese mbretëroi anë e mbanë dhe kudo kishte vetëm terr. Të rinjtë u mplakën e të vjetrit u nisën për në varre; dhe dukej sikur s'kishte fund për këtë periudhë të padurueshme. Shikoja me sytë e mi si e plaçkisnin trashëgimin tim, dhe pashë Kalifatin të kalonte nga një palë duar në një palë të tjera; po durova; nuk mund ta pengoja arrogancën e tyre, sepse nuk kisha mjete".

## Mbi Domosdoshmërinë e Kalifit të Profetit dhe Mënyrën e Caktimit të Tij

Pas vdekjes së Profetit të Islamit, bëhej nevojë e domosdoshme krijimi dhe pranimi i një pushteti e autoriteti të tillë, që do mund ta mbronte *ummet*in nga shpërbërja dhe ta ruante ligjin fetar nga ndryshimet, transformimet e ndërhyrjet e atyre që donin ta shtrembëronin sipas dëshirave e qëllimeve të tyre. Nuk mund të mohohen kurrsesi kjo domosdoshmëri e ky interesim për pasuesin e Profetit, ndryshe nuk ka si të shpjegohet pse iu dha më shumë rëndësi mbledhjes në Sakife Beni Saide, se varrimit të Profetit. Po nëse kjo gjë ishte kaq e domosdoshme, ngrihet pyetja: A kishte menduar Profeti se si do zgjidhej ky problem? Të thuash se nuk i kishte kushtuar vëmendje dhe se nuk mund ta vlerësonte dot seriozitetin e shtrimit të tij në kohën e duhur, do ishte sikur ta quaje Profetin të paaftë e të papërgatitur për të menduar një zgjidhje, që do mund të pengonte të keqen e reformave dhe të kthimit mbrapsht, ndërkohë që kishte qenë vet ai që i kishte parashikuar të dyja këto rreziqe. E po të thuash se e kishte menduar, po u desh ta linte pa zgjidhur për shkak të ndonjë prioriteti më urgjent, do duhej që vet ai ta tregonte qartë atë prioritet, në vend që ta mbante fshehtë. Përndryshe kjo heshtje e tij e pavend e pa qëllim do mund të shikohej si një mosarritje në përmbushjen e detyrës profetike. Sepse, edhe po të kishte ndonjë pengesë në këtë rrugë, do duhej zbuluar. Së treti, do duhej pranuar që Profeti nuk mund ta linte pa zgjidhje këtë problem, ashtu si nuk kishte lënë pa zgjidhje as çështjet e tjera. Për pasojë, do duhej që ai t'i kishte gjetur mënyrat më të përshtatshme të veprimit, të cilat do mund ta ruanin fenë nga ndërhyrjet shkatërrimtare.

Lind pyetja: Cilat mund të ishin këto mënyra veprimi? Po të konsiderohej njëzëshmëria e opinionit si një ndër to, dihet që ajo nuk do mund të arrihej kurrë, e kjo sepse konsensusi nënkupton miratimin e gjithë anëtarëve të komunitetit. Por, po të kemi parasysh dallimet në karakteret njerëzore, duket e pamundur që të gjithë individët të bien në një mendje për një çështje të caktuar. Në fakt, nuk ka asnjë rast, që të mos ketë pasur qoftë edhe një zë të vetëm mospajtimi për çështje të tilla. Si, atëhere, mund të vihet në varësi të realizimit të një ngjarjeje të tillë të pamundur, një ndërmarrje e tillë vendimtare, ku luhet e ardhmja e Islamit dhe e mira e muslimanëve? Logjika nuk është e përgatitur ta pranojë këtë të metë, ndërkohë që me të nuk pajtohet as tradita. Ja çfarë shkruan lidhur me këtë problem Kadi Izadudini në '*Mavakif*':

Ju duhet ta dini që Kalifati nuk mund të varet në njëzëshmërinë e zgjedhjes, sepse kjo alternativë nuk mbështetet në asnjë argument logjik e tradicionist.

Në të vërtetë ithtarët e zgjedhjes e kuptuan shpejt sa e vështirë ishte njëzëshmëria e gjithë votave, prandaj pranuan në vend të saj pëlqimin e shumicës e shpërfill-

jen e kundërshtimit të pakicës. Po dhe kështu mund të ndodhë që forca e rrugëve të drejta e të padrejta apo të ndershme dhe të pandershme ta kthejnë rrjedhën e opinionit të shumicës në drejtimin, ku nuk ka as shquarje të individit, dhe as meritë të personit; për pasojë, shpesh herë mbeten në hije persona vërtet të përshtatshëm dhe vijnë në drejtim njerëz krejt të papërshtatshëm. Dhe, përderisa aftësitë e virtytet mund të frenohen në mënyra të tilla e të dalin në plan të parë qëllime dhe interesa të dhunshme personale, si mund të shpresohet, atëhere, se mund të arrihet me anë të zgjedhjeve tek njeriu i duhur?! Edhe po të mendohet se gjithë votuesit do mund të kishin pikëpamje të paanshme e të pavarura, apo se asnjëri prej tyre nuk do të nisej nga interesa vetjake apo konsiderata të tjera, përsëri nuk mund të thuhet që shumica është e pagabueshme e që vendimet e saj janë të drejta në çdo rast. Ka shumë përvoja, në të cilat vetë shumica i ka pranuar si të gabuara zgjedhjet e saj. Po t'i pranonim si të sakta gjithë vendimet e shumicës, atëhere del se ajo merr vendime të pasakta në çdo rizgjedhje që ka për që-llim ndreqjen e vendimeve të mëparshme, që në rrethana të reja rezultojnë të gabuara, ndonëse kanë qenë marrë si vendime shumice. Në këto kushte, nëse zgjedhja e kalifit del e gabuar, kush do të përgjegjej për gabimin dhe kujt do t'i binte faji i rrënimit të politikës Islame? Kujt do t'i binte përgjegjësia për gjakderdhjet dhe vrasjet, që pasojnë trazirat dhe aktivitetin zgjedhor? Grindjeve e zënkave me njëri-tjetrin s'kanë mundur t'u shpëtonin as ata që kishin qenë pranë Profetit të Shenjtë e përpara syve të tij, si do mund t'u shmangen të tjerët?

Po të nisemi nga synimi për të shmangur gabimet që shpien te këto dukuri, do mendohej se kjo zgjedhje u duhet lënë në dorë njerëzve me autoritet; por edhe atëhere do vendosnin të njëjtat fërkime e konflikte, sepse nuk është e thënë që karakteret e njerëzve të synojnë në të njëjtat qëllime dhe as që mund të pritet që ata të mund të ngrihen përmbi interesat e tyre personale. Në të vërtetë, mundësitë e konflikteve e të përplasjeve në këto raste do të ishin më të shumta, sepse, në mos jo të gjithë, por shumica e këtyre njerëzve me autoritet, do të ishin vet kandidatë, për pasojë nuk do t'i kursenin përpjekjet e mjetet për disfatimin e rivalëve të tyre, duke ngritur pengesa sa më të larta në rrugën e tyre. Pra kjo praktikë do të çonte pashmangshmërisht në grindje të ndërsjellta e nxitje të intrigave, që do ta bënin të pamundur shmangien e mosbesimit, gjë që përbënte dhe objektivin e këtij mekanizmi. Rrjedhimisht, në vend që të gjendet një person i përshtatshëm, komuniteti vihet në rolin e një vegle për arritjen e përfitimeve personale.

Por edhe sikur të mos ekzistonin këto rreziqe, cili kriter do duhej ndjekur për të shquar e gjetur njerëzit 'me autoritet'? Pa dyshim, i njëjti kriter që ndiqet zakonisht: Si njeri me autoritet do mund të numërohej kushdo, që mbledh një numër përkrahësish

dhe që është i aftë të ndezë pasione nëpër mitingje, duke përdorur shprehje mbresëlënëse. Apo do mund të merreshin parasysh edhe aftësitë e tyre? Por, nëse mënyra e gjykimit të aftësive mbetet po ajo votë e zakonshme, atëhere do të lindnin prapë të njëjtat ndërlikime e konflikte, për shmangien e të cilave u mendua një zgjidhje e tillë. E nëse duhet standard tjetër, atëhere pse të mos gjykohet personi që konsiderohet si i përshtatshëm për postin në fjalë, në vend që të gjykohen me anë të tij aftësitë e votuesve? Po ka edhe më: Sa njerëz me autoritet do duhej të ishin të mjaftueshëm për dhënien e një vendimi të saktë? Është e qartë që, me t'u pranuar si i tillë një vendim, do duhej të bëhej një model i përhershëm. Për pasojë numri i atyre, që e morën këtë vendim, do mund të shërbente si një kriter për të ardhmen. Kadi Izadudini shkruan:

Në fakt, mjafton caktimi i një apo i dy personave midis njerëzve me autoritet; sepse dihet që sahabët, të cilët ishin tepër të rreptë në çështje feje, e gjykuan këtë numër si të mjaftueshëm. Kjo është vërtetuar në rastin e caktimit të Ebu Bekrit nga Umeri e të Uthmanit nga Abdur Rahmani. (*Sherh ul-Mewakif*, f. 351).

Ky, pra, ishte thelbi i 'zgjedhjes unanime' në sallën Beni Saide dhe i punës së ansamblesë këshillimore: Emri i zgjedhjes unanime i vishet veprimit të një njeriu të vetëm dhe emri i ansamblesë këshillimore i njihet vendimit të një njeriu të vetëm. Kalifi i Parë e dinte mirë që zgjedhja është, në thelb, votë e një apo dy personave, që pastaj u atribuohet njerëzve të thjeshtë e të zakonshëm. Për këtë arsye ai nuk i përfilli fare kërkesat e zgjedhjes unanime, të votës së shumicës apo të metodës së zgjedhjes me ansamble zgjedhore. Ai e caktoi vetë vazhduesin e tij, duke e emëruar. Aisheja, gjithashtu, ishte e mendimit se t'ia besoje votës së disa pak individëve çështjen e Kalifatit, ishte si t'u hapje rrugë grindjeve e turbullirave. Ajo i dërgoi Umerit këto fjalë, para se ky të vdiste:

Mos e ler komunitetin Islam pa kryetar. Emëro për të një kalif e mos e ler pa kokë, përndryshe kam frikën e grindjeve e të trazirave.

Kështu zgjedhja nga njerëzit me autoritet doli e kotë e u hoq dorë prej saj; pas kësaj kriter i vetëm u bë parimi 'fuqia është e drejta', sipas të cilit kalif i Profetit e pasardhës i vërtetë i tij pranohet kushdo që nënshtron e vë të tjerët në kontroll, duke i lidhë pas ingranazheve të qeverisjes së tij. Këto janë principet e vetëpranuara, që vijnë përkundër gjithë thënieve të Profetit gjatë 'Festës së Kushërinjve', në natën e Hixhretit, betejën e Tebukut, shpalljen e Sures et-Teube dhe në burimin e Gadir Khumit. Të çudit veçanë-risht një fakt: Ndërsa të tre kalifatet e para lindën si pasojë e emërimeve individuale[642], e drejta për të zgjedhur nuk i njihet Profetit - të vetmit që kishte mundësi të

[642] Në zgjedhjen e kalifit pasardhës drejtpërdrejt nga kalifi paraardhës.

ofronte rrugën që u jepte fund gjithë mosmarrëveshjeve. S'ka dyshim që zgjidhja më e mirë e këtij problemi do të kishte qenë që të vendoste vetë Profeti për këtë çështje. Kjo do ta shpëtonte komunitetin nga trazirat e mëvonshme, duke mos e lënë zgjedhjen në duar të njerëzve që drejtoheshin nga interesa e qëllime personale. Pikërisht kjo do të kishte qenë rruga më korrekte, që do t'i qëndronte logjikës e do gëzonte edhe mbështetjen e traditave të qarta të Profetit.

[III]Hexhan bin Samin i Jemames ishte kreu i fisit Hanife, njëkohësisht strateg ushtarak e mjeshtër për ndërtimin e fortifikimeve; Xhabir quhej vëllai i tij më i vogël, ndërsa A'sha, që e kishte emrin e tij të vërtetë Meimun bin Kejs, ishte miku i tij i ngushtë. Ky i fundit kalonte një jetë të këndshme e të lumtur, i rrethuar nga mirësitë dhe përkujdesjet e shokut të tij. Në këtë vjershë përqaset jeta që ai bënte atë kohë me të mëparshmen, dhe ditët kur kishte qenë i detyruar të endej andej-këtej në kërkim të mjeteve të jetesës, me të tjerat, të kaluara në lumturi dhe shkujdesje në shoqëri të Hexhanit. Në pamje të parë, citimi i kësaj vjershe synon të krahasojë periudhën e turbullt, që ai[643] po kalonte, me ditët e kaluara në paqe, nën kujdesin dhe mbrojtjen e Profetit, kur ishte i lirë nga gjithë shqetësimet dhe kur gëzonte paqe të plotë shpirtërore. Po, po të marrim parasysh rastin që i jep shkas këtij krahasimi si dhe përmbajtjen e vjershës, nuk bëjmë gabim nëse pohojmë se këto vargje janë thënë për të nxjerrë në pah dallimin mes pozicionit të parëndësishëm të pushtetarëve islamë sa ishte gjallë Profeti, dhe autoritetit e fuqisë që ata kishin marrë pas vdekjes së tij; është fakt që atyre nuk u kushtohej fare vëmendje në ditët e Profetit, për shkak të hijes që lëshonte mbi ta personaliteti i Aliut, ndërkohë që më pas kishte ardhur një tjetër kohë, kur po ata njerëz, dikur anonimë, tashmë ishin bërë zotër të fateve të botës muslimane.

[IV]Kur u plagos nga Ebu Lulu dhe e kuptoi që vështirë t'i shpëtonte vdekjes, Umeri emëroi një komitet këshillimor të përbërë nga Ali bin Ebu Talibi, Abdurrahman bin Aufi, Sa'd ibn Ebi Wekkasi, Uthman bin Affani, Zubeir bin el-Ewami, si dhe Talha bin Ubeidullahu. Detyra e tij ishte të zgjidhnin njërin prej tyre si kalif brenda tre ditëve pas vdekjes së tij, ndërkohë që funksionet e kalifit gjatë këtyre ditëve do duhej që t'i kryente Suheibi. Me të marrë këto udhëzime, disa nga anëtarët e Komitetit e pyetën Umerin se ç'mendime kishte vet ai për çdonjërin prej personave të lartpërmendur, për t'u dhënë një mundësi që të vepronin në pajtim me preferencat e tij. Atëhere Umeri zbuloi opinionet e tij për secilin nga ata. Ai tha se Sa'di ishte i rrëmbyer dhe gjaknxehtë; Abdurrahmani ishte faraoni i komunitetit; Zubeiri ishte besimtar i vërtetë vetëm sa për t'i bërë qejfin, por në të vërtetë ishte i pafé; Talhai ishte mishërim i arrogancës dhe krenarisë dhe, po të bëhej ai kalif, do t'ia dhuronte unazën e Kalifatit gruas së tij; kurse Uthmani nuk mund të shikonte më tej se farefisi i vet. Sa i përket Aliut, ai

643 Imam Aliu.

qënkej dashuruar me Kalifatin, edhe pse ishte e qartë se ai ishte i vetmi, që mund ta drejtonte në udhën e duhur. Megjithatë, pavarësisht nga këto vlerësime, ai e mendoi të nevojshme krijimin e një Komiteti të tillë Këshillimor dhe ia doli që Kalifati të merrte rrugën që ai vetë dëshironte, duke zgjedhur anëtarët e tij dhe duke fiksuar rregullat e funksionimit të tij. Në fakt, nuk duhej shumë mend për të kuptuar se të gjitha shanset favorizonin suksesin e Uthmanit. Nëse do analizojmë anëtarët e këtij komiteti, mund të shohim se njëri prej tyre, e pikërisht Abdurrahman bin Aufi, ishte burri i motrës së Uthmanit, ndërsa tjetri, Sa'd ibn Ebi Wekkasi, përveç që ushqente ligësi ndaj Aliut, ishte dhe kushëri e farefis i Abdurrahmanit. As që mund të mendohej se ndonjëri nga këta të dy do mund të dilte kundër Uthmanit. Pastaj vinte Talha bin Ubeidullahu, për të cilin Profesor Muhammed Abduh, kryetar i el-Ez'herit, shprehet kështu në shënimet e tij për *Nehxhul Belaga*:

Talhai anonte nga Uthmani dhe arsyeja për këtë ishte se ai ishte kundërshtar i Aliut, si Tejim që ishte. Ngjitja e Kalifit të Parë në krye të shtetit kishte krijuar armiqësi midis Beni Tejimit dhe Beni Hashimit.

Për sa i përket Zubeirit, asgjë nuk mund të arrihej me votën e tij të vetme, edhe sikur të votonte për Aliun. Taberiu thotë se atë kohë Talhai nuk ndodhej në Medine, megjithatë mungesa e tij nuk i nxorri asnjë pengesë suksesit të Uthmanit. Por, edhe sikur të kishte qënë i pranishëm[644], prapëseprapë suksesi i Uthmanit nuk mund të vihej në dyshim, sepse mendja e mprehtë e Kalifit të Dytë kishte vendosur këtë rregull pune:

Nëqoftëse dy bien dakord për një e dy të tjerët për një tjetër, Abdullah bin Umeri duhet të bëjë arbitrin. Është ai që mund të urdhërojë grupin që dëshiron ai për të zgjedhur kalif një nga anëtarët e tij. Nëqoftëse vendimi i Abdullah bin Umerit nuk pranohet, do t'i jepet mbështetje grupit që ka në përbërje Abdurrahman bin Aufin. E nëse të tjerët nuk bien dakord me të, ky verdikt do quhet i pranuar e atyre u pritet koka për kundërshtimin e tij. (*Tarikh,* Taberi, Vol. 3, f. 294).

Natyrisht, mospajtimi me vendimin e Abdullah bin Umerit nuk luante kurrfarë roli, sepse vetë ai kishte urdhër të mbështeste grupin që kishte në përbërje Abdurrahman bin Aufin. Kalifi e kishte udhëzuar Abdullahun në këtë mënyrë:

O Abdullah, nëse njerëzit do jenë të mendimeve të ndryshme, ti duhet të marrësh anën e shumicës; por në qoftë se tre prej tyre janë në njërën anë dhe tre të tjerët në anën tjetër, ti duhet të marrësh anën e grupit ku bën pjesë Abdurrahman bin Aufi. (*Tarikh*, Taberi, Vol. 3, f. 265).

Në këtë udhëzim, edhe pajtimi me shumicën do të thoshte mbështetje e Ab-

644 E vërteta është se ai e arriti mbledhjen e Komitetit dhe njerëzit mendonin se mbante krahun e Aliut.

dur-Rahmanit, sepse shumica nuk mund të ishte në asnjë anë tjetër, ngaqë pesëdhjetë shpata të etuara për gjak rrinin ngritur mbi grupin opozitar, me urdhër të lëshoheshin mbi të, sapo ta kërkonte Abdurrahmani këtë gjë. Syri i Imam Aliut e kishte paralexuar që në krye se Kalifati do t'i shkonte Uthmanit, siç rezulton edhe nga këto fjalë, që i kishte thënë Ibn Abbasit:

'Kalifati po largohet nga ne'. Ibn Abbasi e pyeti, nga e kuptonte këtë gjë. Atëhere ai i tha: "Uthmani është pretendent si unë, e është vendosur të mbështetet shumica; por, në qoftë se dy janë dakord për një dhe dy të tjerë për një tjetër, atëhere do t'i jepet mbështetje grupit ku bën pjesë Abdurrahman bin Aufi. E natyrisht, Sa'di do t'i dalë përkrah Abdurrahmanit, kushëririt të tij, i cili është, siç e di edhe ti, i shoqi i së motrës së Uthmanit". (*Tarikh*, Taberi, Vol.3, f. 294).

Mbledhja u zhvillua në dhomën e Aishes, pas vdekjes së Kalifit. Në prag të derës së saj qëndronte Ebu Talha el-Ensariu me pesëdhjetë burra me shpatat zhveshur gati në duar. Talhai filloi procedurën dhe, duke i ftuar të gjithë të tjerët të ishin dëshmitarë, tha se ia kalonte Uthmanit të drejtën e votës së tij. Kjo e preku Zubeirin në sedër, sepse nëna e tij, Saia, bijë e Abdul Muttalibit, ishte hallë e Profetit, prandaj ia dha Aliut të drejtën e votës së tij. Atëhere Sa'd ibn Ebi Wekkasi ia dha të drejtën e votës së tij Abdur-Rahmanit. Mbetën pa votuar edhe tre anëtarë të Komitetit Konsultativ. Abdur-Rahmani tha se ishte i gatshëm ta dorëzonte të drejtën e tij të votës në rast se Aliu e Uthmani i jepnin të drejtën për të zgjedhur njërin prej tyre, si dhe në rastin tjetër, kur njëri prej tyre do ta fitonte këtë të drejtë nga tërheqja e tjetrit. Ky ishte kurthi, ku Aliu shtyhej të binte nga të gjitha anët: O duhej ta dorëzonte të drejtën e votës së tij, ose, ndryshe, të lejonte Abdur-Rahmanin të bënte si të donte. Mundësia e parë - e tërheqjes për t'i hapur udhë zgjedhjes së Uthmanit ose të Abdur-Rahmanit, ishte e papranueshme për të, prandaj iu përmbajt të drejtës së vet; atëhere Abdur-Rahmani mori përsipër fuqinë vendimore, duke hequr dorë nga e drejta e tij, dhe i tha: "Unë ta jap betimin ty, nëse do veprosh në bazë të Librit të Zotit, *Sunnet*it të Profetit dhe praktikës së Kalifit të Parë e atij të Dytë". Por Aliu u përgjigj: "Jo. Vetëm në bazë të Librit të Zotit, *Sunnet*it të Profetit e gjykimit tim". Pasi e përsëriti këtë pyetje tri herë me radhë dhe mori po këtë përgjigje, Abdur-Rahmani u kthye nga Uthmani dhe i tha: "I pranon ti Uthman këto kushte?" Ky nuk kishte arsye, pse të mos pranonte, prandaj kështu bëri. Si rezultat zgjedhja iu dha atij. Kur pa të shkeleshin në këtë mënyrë të drejtat e tij, Imam Aliu tha:

Kjo nuk është hera e parë, që ju vepronі kundër nesh. Më duhet prapë të bëj durim. Zoti është Ndihmësi im kundër gjithçkaje, që thoni ju. Se, për Allah, ti e bëre kalif Uthmanin vetëm me shpresën se një ditë do të ta kthejë ty Kalifatin.

Pasi iu dha betimi Uthmanit, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se Aliu iu drejtua atij dhe Abdur-Rahmanit me këto fjalë:

Zoti mbjelltë farën e sherrit midis jush.

Dhe vërtet ashtu ngjau: Të dy u bënë armiq të betuar të njëri-tjetrit dhe pas kësaj ngjarjeje Abdur-Rahmani nuk foli më me Uthmanin, deri sa vdiq. Bile edhe në shtratin e vdekjes ai e ktheu kokën mënjanë, që të mos ia shikonte fytyrën.

Duke u nisur nga gjithë këto ngjarje, ngrihet pyetja: A nuk ishte Shura, në të vërtetë, një përqendrim i çështjes jo në gjashtë persona, po në tre dhe, më në fund, vetëm në një? Veç kësaj, a e kishte kushtëzuar vërtet Umeri Kalifatin me ndjekjen e sjelljes së dy kalifëve të mëparshëm, apo kjo ishte thjesht një pengesë që Abdur-Rahmani vinte midis Aliut dhe Kalifatit? E vërteta është se Kalifi i Parë nuk e kishte vënë një kusht të tillë kur e emëroi Kalifin e Dytë[645]. Si qëndronte, pra, kësaj radhe, e vërteta për këtë kusht?

Megjithatë Imam Aliu pranoi që të merrte pjesë në Shura për të shmangur intrigat, për t'u dhënë fund grindjeve, për t'ua mbyllur gojën të tjerëve dhe për t'ua hequr mundësinë e shfajësimit, se gjoja do kishin votuar në favor të tij, po të mos ishte larguar vetë ai nga Komiteti Këshillimor, apo se vetë ai ua kishte hequr shansin për ta zgjedhur kalif.

[V]Lidhur me sundimin e Kalifit të Tretë, Imam Aliu thotë se Umejjadët fituan terren shumë shpejt pasi erdhi Uthmani në fuqi; ata nisën të zhvatnin Beit ul-Malin[646], duke u vërsulur të babëzitur mbi paratë e Zotit e duke i përpirë të gjitha, si ato gjedhët që shohin bar të blertë pas një thatësire të gjatë e që shkelin me këmbë më shumë se ç'hanë. Më në fund nepotizmi e shpërdorimet e çuan Uthmanin në atë pikë, sa populli rrethoi shtëpinë e tij, e kaloi në shpatë dhe e bëri të vjellë çdo gjë të gëlltitur.

Administrimi i keq, që u vërtetua në këtë periudhë, ishte i përmasave të tilla, saqë asnjë musliman nuk mund të mbetej më indiferent kur shikonte bashkëluftëtarët e rangjeve të larta të lënë pas dore, pa përkujdesje e të mbytur nga varfëria, ndërkohë kur kontrollin mbi Beit ul-Malin e kishin Umejjadët, kur postet qeveritare ishin zënë nga njerëz të rinj dhe pa përvojë, kur pronat e veçanta muslimane ishin përvetësuar prej tyre, kur livadhet ishin bërë kullotë vetëm për gjedhët e tyre, kur shtëpitë ndërtoheshin vetëm për ta dhe kopshtet me pemë frutore mund t'i gëzonin vetëm ata. Po të fliste ndonjë zemërdhembur për këto teprime, i thyheshin brinjët, dhe nëse ndokush

[645] Pra që ai të ndiqte gjurmët e të parit.

[646] Thesarin e shtetit, pasurinë e përbashkët të muslimanëve.

bënte propagandë kundër këtij despotizmi, dëbohej nga qyteti. Përdorimi i zekatit dhe i lëmoshave, që jepeshin për të varfrit dhe të mjerët, si dhe i fondit publik, që ishte pronë e përbashkët e muslimanëve, mund të shihet në disa nga shembujt e panumërt në vazhdim:

1. Hakam bin Asi, që Profeti e kishte dëbuar vetë nga Medina, u lejua të kthehej përsëri në qytet, duke dalë kundër *Sunnet*it të Profetit, bile edhe kundër praktikës së dy kalifëve të parë; për më tepër, atij iu dhanë nga paratë publike njëqind mijë Dirham (el-Baladhuri, *Ansab ul-ashraf*, Vol. 5, ff. 27 ; 28 ; 125).

2. Walid bin Ukbes, i cili cilësohet në Kur'an *fasik*[647], iu dhanë njëqind mijë Dirham nga fondi publik i muslimanëve (Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-Farid*, Vol. 3, f. 94).

3. Kalifi martoi bijën e tij, Aban, me Merwan bin Hakamin, duke i dhënë këtij të fundit njëqind mijë Dirham nga fondi publik ('Sherh' Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 1, f. 39).

4. Bijën tjetër të tij, Aishen, e martoi me Harith bin Hakamin, duke i dhënë këtij të fundit njëqind mijë Dirham nga fondi publik ('Sherh' Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 1, f. 39).

5. Abdullah bin Khalidit iu dhanë katërqind mijë Dirham (Ibn Kutejbe, *el-Ma'arif*, f. 84).

6. Merwanit i u dhurua Khumsi i mbledhur në Afrikë, që kapte shifrën e pesëqind mijë Dirhamëve. (Ibn Kutejbe, *el-Ma'arif*, f. 84).

7. Merwanit iu dha si favor mbretëror Fedeku, prona që i ishte marrë bijës engjëllore të Profetit, me pretekstin se ishte lëmoshë për të gjithë. (Ibn Kutejbe, *el-Ma'arif*, f. 84).

8. Harith bin Hakamit iu dha Bahzezi, një vend në zonën tregtare të Medinës, që Profeti e kishte deklaruar pasuri publike. (Ibn Kutejbe, *el-Ma'arif*, f. 84).

9. Në livadhet përqark Medinës nuk lejohej të kulloste asnjë deve, përveç deveve të Beni Umejjadëve. ('Sherh' Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 1, f. 39).

10. Pasi vdiq Uthmani, në shtëpi të tij u gjetën njëqind e pesëdhjetë mijë Dinarë[648] e një milion Dirhamë; ai s'kishte kufi taksimi për tokat e lira ndërkohë që një

[647] Njeri i pandershëm, pervers. Ajeti 49:6, ku përdoret ky cilësim, i referohet sjelljes së Walid bin Aqbah ndaj pjesëtarëve të fisit Beni Mustalak. Përpara aderimit në Islam, midis tij dhe këtij fisi kishte armiqësi. Më pas ata e harruan këtë gjë dhe e trajtonin me respekt si vëlla në të njëjtën fe e bashkëpunëtor i Profetit. Por Walidi ruante gjithmonë dyshimet e armiqësitë e vjetra.

[648] Monedhë e artë e kohës që peshonte tre masha e gjysmë (masha është njësi peshe indiane).

Jagir[649] vlente njëqind mijë Dinarë, kurse devetë e kuajt e tij s'kishin të numëruar. (el-Mes'udi, *Muruxh udh-Dheheb*, Vol. 1, f. 435).

11. Qytetet e provincat kryesore të vendit qeveriseshin nga farefisi i Kalifit. Për shembull, governator i Kufas ishte Walid bin Ukbe. Një herë ai drejtoi lutjet e mëngjesit duke qenë i dehur me verë e bëri katër në vend të dy rekateve; njerëzit u indinjuan shumë dhe Kalifi u detyrua ta hiqte, po në vend të tij vuri një *fasik* tjetër, Sa'd bin Asin. Po kështu, ai kishte emëruar governatorë të tij Abdullah bin Ebi Serhin në Egjipt, Mu'avie bin Ebu Sufianin në Siri e Abdullah bin Amirin në Basra (el-Mes'udi, *Muruxh udh-Dheheb*, Vol.1, f. 435).

Për hollësira të mëtejshme, lexuesi mund t'i drejtohet veprës *el-'Adaleh el-ixhtima'jjeh fi el-Islam* nga Sejjid Kutb, f. 231 e më tej.

## Ligjërata 4

***Për largpamësinë e Imam Aliut dhe besimin e tij të patundur tek Islami***

Kur ju ndodheshit në terr, e morët përmes nesh udhërrëfimin që ju ngjiti lart në pozicion e dolët përmes nesh nga nat' e zezë. U shurdhofshin veshët që nuk e dëgjojnë thirrjen!

Si mund të mbërrijë zëri im i dobët te një që mbeti shurdh ndaj zërit të lartë[650]? Vetëm zemra që rreh përherë me drojën e Zotit, mund ta fitojë paqen.

Gjithmonë u jam druajtur pasojave të tradhtisë suaj e ju kam njohur përtej veshjeve tuaja gënjyese. Është perdja e fesë[651] që më fsheh nga ju, është vërtetësia e qëllimeve të mia që ju çmaskon tek unë. Për ju u ngula në udhët e kësaj bote, aty ku kryqëzoheshin shtigje çorientuese, aty ku përplaseshit me njëri-tjetrin se s'kishit prijës, e aty ku hapnit puse, pa gjetur dot ujë.

Sot u jap gjuhë t'ju flasin këtyre gjërave pa gojë[652], por plot mësim e

[649] (Xhegir) term me origjinë indiane, që tregon pasurinë e patundshme; përdoret kryesisht për pronat e tokës.

[650] Të Kur'anit e të Profetit.

[651] Interesat e Islamit (aludohet për tërheqjen e tij të përkohshme nga e drejta e Kalifatit, që Islami të mos futej në luftëra vëllavrasëse e shkatërrimtare).

[652] Ideve e meditimeve të thella që të mësojnë e bëjnë të mendohesh shumë.

forcë përshkruese. Mendja e kujt ikën nga unë, futet në rrugë qorre. Nuk kam dyshuar kurrë tek e vërteta, që ditën që m'u shfaq. Musai[I] s'frikej për veten; i frikej zotërimit të padijes e shmangies[653]. Edhe sot jemi ku ndahet e Vërteta me të pavërtetën. Etja s'e vret dot atë që di ku ka ujë.

---

[I]Bëhet fjalë për ngjarjen me magjistarët, që e sfiduan Musain e e dëftuan aftësinë e tyre për magji duke hedhur në tokë shkopinj dhe litarë. Musai u tremb nga kjo gjë. Lidhur me këtë ndodhi, Kur'ani thotë:

**"Magjia e tyre e bëri të besonte se gjarpëronin vërtet. Atëhere ndjeu frikë në vetvete, po Ne i thamë: "Mos u tremb! S'ka dyshim që ti do t'ua kalosh".**

(Kur'ani, 20:66-68).

Sipas Imam Aliut, tek shikonte shkopinjtë e litarët të lëviznin si gjarpërinj, Musai ndjente frikë jo se trembej për jetën e tij; në të vërtetë ai kish frikë se mos njerëzit hutoheshin nga kjo magji e futeshin në rrugë të gabuar. Pra, ai trembej se mos kjo fuqi e tyre bëhej shkak i triumfit të së pavërtetës. Me këtë shpjegohet, pse Musai nuk u qetësua kur i thanë se jeta e tij nuk rrezikohej, po vetëm kur e garantuan se nuk do t'ia kalonte njeri[654]. Vetëm kjo siguri mund ta bënte realitet angazhimin e tij. Atë e frikësonte mundësia e dështimit të së Vërtetës e fitorja e mundshme e së pavërtetës, por jo rreziku për jetën; prandaj dhe iu dha siguri për triumfin e së vërtetës, e jo dhe për mbrojtjen e jetës.

Imam Aliu shpreh të njëjtën frikë[655], që kishte dhe Musai: Se mos njerëzit kapeshin në rrjetat e intrigave[656] e binin në çoroditje, duke u larguar nga feja e vërtetë. Kurse vetë ai nuk kishte frikë kurrë për jetën e vet.

## Ligjërata 5

### *Mbajtur si vdiq Profeti, kur Abbasi e Ebu Sufian bin Harbi i ofruan betimin e besnikërisë për Kalifatin*

O njerëz[I]!

Bëjuni ballë tallazeve të ligësive me barkat shpëtimtare, shmanguni

---

[653] Nga rruga e detyra e caktuar prej Zotit.

[654] Në zotësi e argument.

[655] Si Musai.

[656] Të Talhait, Zubeirit, etj.

nga rruga e përçarjes e flakeni tej kurorën e krenarisë. I begatë është kush flatron[657], e që, përndryshe, është paqësor e jep qetësi për të tjerët[658]. Ajo[659] është si uji i turbullt apo kafshata mbytëse për atë që e pi e gëlltit. Ai që i vjel frytet para pjekjes, është si ai që ka mbjellur në arën e tjetrit.

Në folça, do më quajnë të babëzitur për pushtet, e po të ruaj qetësinë, do thonë i trembem vdekjes. Kjo nuk do më kishte fare hije, pas tërë atyre provave e sprovave[660]. Për Allah, i biri i Ebu Talibit është më i afërt me vdekjen[II], sesa fëmija me gjoksin e mëmës së vet. Unë kam dije të fshehura; po t'i zbuloja, do dridheshit si litarët që ndjekin kovën në puset e thellë.

---

[I]Ebu Sufiani nuk ndodhej në Medinë kur vdiq Profeti. Po kthehej, kur e mori në rrugë e sipër lajmin e kësaj tragjedie. Pyetja e parë që bëri ishte për atë që ishte bërë kryetar e prijës. I thanë se populli ia kishte bërë Ebu Bekrit betimin e besnikërisë. Sapo dëgjoi këto fjalë, ky nxitës turbullirash, që njihej si i tillë në të gjithë Arabinë, u fut në mendime të thella; më në fund shkoi tek Abbas bin Abdul-Muttalibi dhe i tha: "Shiko, këta njerëz ia dorëzuan kalifatin me intriga një Tejimi dhe e privuan një herë e mirë fisin Hashim prej tij. Pas vetes, ky njeri do na vërë në krye një arrogant nga fisi Udei. Prandaj të shkojmë te Ali ibn Ebi Talibi e t'i themi të dalë nga shtëpia e të rrëmbejë armët për të marrë të drejtat e tij". Kështu, e mori Abbasin me vete dhe shkuan të dy tek Aliu. Ebu Sufiani i tha: "Ma jep dorën të të betohem për besnikëri; e nëse ndonjë ngrihet kundër teje, unë do t'i mbush rrugët e Medinës me kalorës dhe këmbësorë".

Ky ishte një moment tepër delikat për Imam Aliun. Ai e njihte veten si prijës e pasardhës të vetëm të Profetit, ndërkohë që një njeri i fuqishëm, si Ebu Sufiani, ishte i gatshëm ta përkrahte me gjithë forcat e fisit e të partisë së tij. Mjaftonte një sinjal që lufta të ndizej. Po largpamësia dhe gjykimi i thellë i Imam Aliut ua kursyen muslimanëve gjakderdhjen civile. Mendja e tij depërtuese e kuptoi që, duke ndezur gjakrat e partizanllëkut të fisit e të fisnikërisë së origjinës, ky njeri synonte në fakt të ndizte luftën që do ta fuste Islamin në krizë të thellë dhe do ta rrënonte që nga themelet. Prandaj Imam Aliu e hodhi poshtë këshillën e tij dhe e paralajmëroi rreptësisht, duke parashtruar pikëpamjet e tij. Në këtë mënyrë, ai i ndaloi njerëzit të hidheshin në rebelim dhe nuk u dha krahë sfidave të panevojshme. Imam Aliu e dinte situatën, në të cilën ndodhej. Atij i mbeteshin vetëm dy

---

[657] Kush ka krahë, kush ka fuqi, autoritet e pushtet.

[658] Nuk u sjell probleme e shqetësime të tjerëve.

[659] Aspirata për Kalifatin.

[660] Nëpër të cilat kam kaluar.

rrugë: Ose të rrokte armët, ose të rrinte me durim në shtëpi. Në qoftë se ai do të ngrihej në luftë, nuk do mund të siguronte një përkrahje të atillë, që t'i mjaftonte për të shtypur rebelimet që priteshin të shpërthenin më pas. E vetmja rrugë që mbetej ishte të priste qetësisht rastin, kur kushtet të bëheshin më të favorshme.

Gjakftohtësia e Imam Aliut në këto momente dëshmonte largpamje dhe nuhatje të hollë politike. Në qoftë se Medina do ishte bërë vatra e shpërthimit të luftës në këto rrethana, flakët e zjarrit të saj do përhapeshin në të gjithë Arabinë. Mosmarrëveshjet dhe grindjet që kishin nisur me kohë midis muhaxhirëve dhe ensarëve, do ashpërsoheshin në kulm. Në këtë mënyrë do t'u hapej fushë e plotë veprimi makinacioneve të fshehta të politikanëve hipokritë dhe anija e Islamit do të kapej në grackën e një vorbulle, që do t'ia bënte krejt të pamundur qëndrimin përmbi valë. Imam Aliu vuante shumë padrejtësira e fatkeqësi, por s'i ngriti duart për të goditur. Historia dëshmon se gjatë jetës së tij në Mekë, Profeti vuajti lloj-lloj mundimesh, por ishte ende i papërga-titur për ndeshje e luftë, prandaj s'e braktisi durimin dhe gjakftohtësinë. Ai e dinte se, po të shpërthente luftë në këtë periudhë, Islamit do t'i priteshin rrugët e rritjes dhe nuk do mund të vileshin dot frytet e tij. Vetëm pasi mblodhi përkrahës e ndihmës sa duheshin për t'i dhënë dërmën valës së herezisë dhe për të frenuar çrregullimet, ai u ngrit e i doli armikut ballë për ballë. Jeta e Profetit ishte një pishtar i vërtetë udhërrëfyes për Imam Aliun, prandaj ai u përmbajt në të njëjtën mënyrë nga të vepruarit me forcën e shpatës, duke e patur të qartë plotësisht, se ngritja kundër armikut, pa pasur ndihmë dhe përkrahje të gjerë, do të ishte bërë burim revolte e disfate, në vend që të shpinte në fitore dhe sukses. Kjo është arsyeja pse, në këtë rast, e krahason dëshirën për kalifatin me ujin e turbullt apo me kafshatën që të mbetet në fyt. Dhe ndodhi vërtet, që njerëzit që e rrëmbyen këtë kafshatë dhe që deshën ta gëlltisnin me pahir, duke e rrasur me forcë në fytin e tyre të pangopur, u mbytën prej saj. Kështu, ata s'mundën ta kapërdinin, por as ta villnin dot më. Kjo do të thotë se ata as ia dilnin dot[661], siç duket qartë nga gabimet e rënda, që bënë në lidhje me ligjet Islame, dhe as ishin në gjendje të zgjidhnin nga qafa gurin që i kishin lidhur vetes.

Këto argumente Imam Aliu i ka shprehur edhe në raste të tjera, për shembull: "Po të isha përpjekur ta këpusja frytin e paarrirë të Kalifatit, do të ishte shkretuar krejt kopshti dhe, edhe unë, nuk do të kisha arritur gjë prej gjëje; njësoj si ata njerëzit që mbjellin në tokën e të tjerëve, por që s'munden as t'i ruajnë të mbjellurat, as t'i ujitin në kohën e duhur, dhe as të vjelin prodhimet e tyre. Pozicioni i këtyre njerëzve është i tillë që, po t'u kërkoja ta lironin[662] që ta mbillte e mbronte vetë pronari, do më fajësonin si lakmitar, e po të ruaja qetësinë,

[661] Mbajtjes së tij siç duhej.

[662] Atë tokë.

do më thoshnin se i frikësohem vdekjes. Por do duhej të më tregonin më parë se në ç'rast jam ndier i frikësuar apo kur jam tërhequr nga fusha e betejës për të ruajtur jetën time, në një kohë që të gjitha përleshjet, të vogla a të mëdha qofshin, janë provë e kurajës sime dhe dëshmi e trimërisë dhe e guximit tim. Ai që i ka lodër shpatat dhe sulmon edhe vet të pamundurën, s'i trembet vdekjes. Unë jam aq i afërt me vdekjen, sa as foshnja nuk është me gjirin e së ëmës. Dëgjoni! Arsyeja pse hesht, është dija që ka futur Profeti në gjoksin tim. Po t'ju tregoja ç'di unë, do ta humbnit e hutoheshit fare. Do kalojnë ca ditë e ju do ta kuptoni arsyen e mosveprimit tim; do ta shihni me sytë tuaj, se ç'lloj njerëzish do shfaqen nën emrin e Islamit në këtë skenë dhe çfarë shkatërrimi do sjellin këta njerëz. Që hesht, do të thotë se kështu duhet bërë, përndryshe do ishte një heshtje e papërligjur".

Në vargjet e një vjershe persiane thuhet:

*Heshtja është gjuha që na dha i Madhi Zot*
*për të shprehur gjëra që gjuha s'i thotë dot.*

[II]Lidhur me vdekjen, Imam Aliu thotë se ajo është për të aq e dashur, sa as foshnja në prehër të së ëmës nuk do hidhej me aq lakmi drejt gjirit të saj, ku gjen ushqim. Lidhja e foshnjës me gjoksin e së ëmës është pasojë e një impulsi natyror, ndërkohë që dihet se forca nxitëse e instikteve ndryshon me kalimin e kohës. Kur mbaron periudha e kufizuar e foshnjërisë dhe karakteri i fëmijës ndryshon, atij s'i pëlqen as ta shikojë me sy atë që dikur ishte për të aq e dashur, madje kthen kokën me neveri sapo e sheh. Kurse padurimi i profetëve dhe i shenjtorëve për t'i vajtur Zotit pranë buron nga vetë mendja dhe shpirti i tyre; dhe dihet që këto lloj ndjenjash s'ndryshojnë, as vyshken e as mpaken me kalimin e kohës. Vdekja është për ta mjeti e hapi i parë drejt këtij pikësynimi, prandaj dhe dashuria e tyre për të rritet në përmasa të atilla, sa për ta ajo nuk është më e vrazhdë, po thjesht një ngjarje e dëshiruar, hidhësia e së cilës u kujton nektarin e ëmbël të Parajsës. Etja që ata kanë për vdekjen është e njëjtë me atë të të etuarit për burimin ujë-ftohtë, apo me mallin e udhëtarit që ka humbur rrugën për vatrën e familjes së tij. Kur u plagos nga sulmi fatal i Ibn Mulxhemit, Imam Aliu tha: "Isha veç një endacak që arrin tek ishte nisur, një kërkues që ka gjetur vatrën e vet; çdo gjë që është me Zotin, është mirë për njeriun e devotshëm". Edhe Profeti ka thënë që për besimtarin nuk ka kënaqësi tjetër përmbi atë të bashkimit me Zotin.

## Ligjërata 6

### *Mbajtur kur e këshilluan të mos luftonte me Talhain e Zubeirin*[I]

Për Atë Zot, unë s'jam si ajo vjedulla[II] që bën sikur e ka zënë gjumi sa

dëgjon gurët që i hedhin njëri pas tjetrit, derisa ai që e gjuan, e gjen, dhe ai që e ndjek, e kap. Do t'i luftoj pareshtur ata që i dredhojnë të vërtetës me besnikët e saj, e mëkatarët e të lëkundurit me ata që dëgjojnë e që binden. Kështu do më gjejë edhe dit' e vdekjes. Për Allah! Kam qenë përherë i zhveshur nga e drejta, qysh kur vdiq Profeti e deri sot e kësaj dite.

---

[I]Kur Imam Aliu shpalli se do luftonte Talhain e Zubeirin, i thanë të mos i ngacmonte sa pa i bërë ndonjë dëm të drejtpërdrejtë. Imam Aliu u përgjigj përmes kësaj ligjërate, thelbi i së cilës është: "Sa kohë duhet të qëndroj si shikues i thjeshtë e të ruaj qetësinë, ndërkohë që më dhunojnë në të drejtën time? Këtej e tutje do t'i luftoj sa të kem frymë e do t'i bëj të vuajnë pasojat e veprimeve të tyre. Gabohen, në se mendojnë se mund të më mposhtin kollaj, sikur të isha ndonjë vjedull".

[II]'*Zaba*' do të thotë vjedull ose baldosë. Emra të tjerë të saj janë e '*Ume A'mer*' e '*Ume Tarik*'. Por ajo quhet edhe '*Hazaxhir*'. '*Hazaxhir*' është shumësi i '*Hazxhar*', që do të thotë 'llupës'; shumësi i kësaj fjale ka kuptimin 'vjedull', sepse kjo kafshë kapërdin çdo lloj gjëje dhe përlan ç'të gjejë përpara, sikur të kishte disa barqe në një, pa ngopur dot asnjë. Një tjetër emër i saj është '*Na'sal*'. Baldosa është kafshë shumë naive e budallaqe. Intelekti i saj duket nga mënyra e kapjes aq lehtë të saj. Gjahtari i rrethon folenë e për-plas këmbët ose godet me shkop, ndërkohë që i flet me zë të ulët: "Ule kokën, Ume Tarik, fshihu, Ume A'mer!" Përsërit këto fjalë duke përplasur këmbët, e ajo fshihet në një cep të strofkës së saj. Atëhere gjahtari thotë: "Ume A'mer nuk është në folenë e saj, ajo po fle gjetiu". Kur dëgjon këtë, ajo shtrin gjymtyrët dhe bën sikur e ka zënë gjumi. Atëhere gjahtari i hedh lakun në të dyja këmbët dhe e tërheq zvarrë. Në këtë mënyrë baldosa bie pa rezistencë dhe e tulatur në duart e tij.

## Ligjërata 7

### *Për hipokritët*

Ata[I] e pranuan Shejtanin si zot të punëve të tyre e ai i pajtoi si laro të tij; u ka lëshuar në kraharor vezët e atje i klloçit e i çel; dhe i lë vocërrakët e tij t'u kacavirren e t'u lodrojnë mu në prehër; dhe shikon përmes syve të tyre e flet me gjuhën e tyre; ua zbukuron gjërat e pështira e kështu i gremis në mëkat.

I tillë është veprimi i atij, që iu bë shok dhe ndihmës në paudhësitë e tij e që i dha gjuhën për të folur të pavërteta.

---

[I]Imam Aliu i shikon hipokritët[663] si partnerë të Shejtanit dhe si ndihmësit e përkrahësit e paudhësive të tij. Ata janë mpleksur aq shumë me të, sa banesa e tyre është bërë e tij, e vetë ai fle në gji të tyre. Aty shtron vezët dhe i çel të vegjlit e tij - në zemrat e tyre, e këta lozin e kaca-virren pa teklif në prehër të tyre. Kështu, ligësitë satanike lindin, rriten dhe shtohen në gjoks të tyre e për to nuk ka cak e kufizim. Djalli ka depërtuar gjakun e tyre e është tretur në shpirtin e tyre, aq sa është bërë njësh me ta. Pas kësaj, vetëm sytë janë të tyre, se shikimi është i tij, dhe vetëm gjuha është e tyre, se fjalët janë të tij, siç ka thënë dhe vetë Profeti: ”Dhe vërtet: Shejtani e përshkon si gjaku të birin e Ademit”. Pra, ashtu si lëvizja e gjakut, që nuk pushon kurrë, ashtu nuk njeh pushim as përhapja e rrufeshme e ligësive të Shejtanit, që riciklon të keqen në shpirtin e njeriut që ka pushtuar, qoftë ai në gjumë apo zgjuar, më këmbë apo ulur. Ai i jep çdo gjëje të tij ngjyrat e veta djallëzore, aq sa vjen një kohë që fjala dhe veprimi i tij bëhen kopje e saktë e fjalëve dhe e veprimeve të veta. Ata që i kanë zemrat e tyre të ndriçuara me fé, nuk kanë vend në të për ligësi, por ka mjaft të tjerë, të gatshëm për t’i mirëpritur këto të liga. Këta janë ata që ecin me hapa herezie të maskuar nën veshjen Islame.

## Ligjërata 8

### *Për Zubeirin, mbajtur në një moment që i përshtatej[664]*

---

[663] Kundërshtarët e Imam Aliut përpara dhe pas Kalifatit të tij.

[664] Për të kuptuar ligjëratat 8, 9, 16 e të tjera, duhen shpjeguar arsyet e ngjarjet, që u bënë shkas i tyre, dhe duhet folur për ata që u përfshirë në to. Zubeiri ishte kushëri i Imam Aliut. Nëna e tij ishte motër e Xhenab Ebu Talibit, kurse gruaja, Xhenab Abdullahu, ishte motër e Umm ul-Mu’minin Aishes. Pasi u vra Kalifi i Tretë, Zubeiri iu betua Imam Aliut për besnikëri, por më pas ndryshoi mendje dhe nxiti rebelimin kundër tij, bashkë me Talhain e Umm ul-Mu’minin Aishen, gjë që çoi në betejën e Xhemelit. Zubeiri thoshte se i ishte betuar për besnikëri në një çast hipokrizie e inercie mendore. Ibne Ebi’l-Hadidi thotë se pretendimi i tij ishte fals, se Imam Aliu e kishte paralajmëruar para betimit për besnikëri për herë të parë, duke i thënë: “O Zubeir, druaj do ta thyesh këtë betim”. Zubeiri ishte përgjigjur: ”Mos e ki atë frikë, se nuk do ta mohoj. Zoti është dëshmitar i sinqeritetit tim”.
Sipas Ibn Ebi’l-Hadidit, arsyeja e vërtetë pse Zubeiri e Talhai e thyen besën e dhënë ishte gracka e ngritur nga Mu’avia. Kur ky mësoi për njëzëshmërinë e pranimit të Imam Aliut si prijës i të gjithë muslimanëve, i shkroi Zubeirit një letër, që ia dërgoi me dikë nga fisi Umeis. Në të shkruante: “Kjo letër është nga Mu’avia për kreun e muslimanëve, Zubeirin, që të mësojë se unë ia bëj betimin e besnikërisë në emër të popullit të Sirisë kalifatit të tij; e jo vetëm kalifatit të tij, po dhe atij të Talhait, që do të vijë pas tij. Populli i mirëpret të dy. Ai është nën ndikimin tim dhe u bindet përherë urdhrave të mia. Kujdesuni për Basrën e Kufën e mos lini t’i shtjerë Aliu në dorë këto rajone të pasura e të fuqishme. Me t’u vënë dhe ato, bashkë me Sirinë, nën drejtimin tuaj, ajo që do t’i mbetet Aliut s’do mbulohet dot as me një gjethe palme. Rruga më e mirë për të mbledhur rreth jush popullin e Basrës e Kufës dhe për të larguar pjesën tjetër nga Aliu është që të nisë një propagandë, sikur ishte ai që e hodhi idenë e vrasjes së Kalifit të Tretë”.
Oferta ishte tepër joshëse për të gjorin Zubeir dhe të mjerin Talha. Ata s’ia dilnin dot dhelprisë së Mu’avies dhe nisën të ëndërronin për kalifatin apo, të paktën, për provinca të pasura nën pushtetin e

Thotë se e dha betimin e besnikërisë me dorë e jo me zemër[I]. Pra, pra-

---

tyre e të bijve të tyre. Në pluhurin që mbulonte devenë e lajmëtarit të Mu'avies, ata shihnin premtime kurorash e veshjesh stolisur në ar; bile nuk morën mundimin as të siguroheshin, kujt i drejtohej ky betim besnikërie i Mu'avies: Atyre apo atij. Kështu harruan fjalën e dhënë dhe Zotin, të Cilin e kishin thirrur si dëshmitar të sinqeritetit të betimit të tyre, harruan përkushtimin, besën e hadithet e Profetit të Shenjtë, që ata kishin cituar në favor të Imam Aliut. Skeptri i sundimtarit u veshi sytë e nuk mundën më të shquanin realitetin e të vërtetës e të drejtësisë. Dhe, pa patur turp, thanë se betimi i tyre kishte qenë hipokrizi. Me këtë mënyrë idiote veprimi, ata u vunë në ballë të mbrojtjes së interesit të Mu'avies, ku pësuan disfatë, humbën jetët e nuk mundën t'u siguronin gjë pasardhësve të tyre. Kurse Mu'avies i bënë një shërbim vërtet të madh.

Roli i Zubeirit dhe vdekja e tij në betejën e Xhemelit janë episode tragjike, për të cilat kanë shkruar mjaft historianë, si Ibn Ebi'l-Hadidi në *Sherh*, Ibn Kutejbe në *el-Imame we'l-Sijase* dhe *el-Ma'arif*, Taberiu në *Tarikh*, Ibn Abd ul-Berri në *el-Isti'ab* dhe Ibn Haxher el-Askalani në *el-Isabeh*. Ushtria që u hodh në luftë kundër Imam Aliut kishte si kryekomandante të saj Umm ul-Mu'minin Aishen. Djali i Zubeirit, Abdullahu, ishte shef i shtabit, kurse komandantë të tjerë, veç Zubeirit, ishin edhe Talhai, Merwan bin Hakami, etj.

Pak para nisjes së betejës, Imam Aliu thirri një nga oficerët e tij (Abdullah ibn Abbasin), i dorëzoi shpatën e heshtën, doli në fushë i paarmatosur e i pambrojtur nga njeri dhe i thirri Zubeirit të dilte dhe ai nga krahu tjetër. Zubeiri bëri përpara i armatosur mirë e me tërë njerëzit që e ruanin. Kur erdhi mjaft afër, Imam Aliu, i kujtoi një ngjarje që kishte ndodhur në të gjallë të Profetit dhe paralajmërimin që ai i kishte bërë Zubeirit.

Imam Aliu i tha: "O Zubeir! Të kujtohet ajo ditë e bekuar, kur më përqafove para Profetit të Shenjtë dhe ai të pyeti: 'Vërtet e do Aliun kaq shumë?' Ti i the: 'Po, Imzot! Pse jo? Ai është djali i tim ungji'. Kur dëgjoi këto fjalë, Profeti ynë i Shenjtë të paralajmëroi në këtë mënyrë: 'Mbaje mend, Zubeir! Një ditë ti do dalësh ta luftosh Aliun e do jesh në anën e së padrejtës, padyshim. Po mbaje mend: Njeriu që vret Aliun, njeriu që vritet nga Aliu e njeriu që lufton kundër Aliut, do shkojnë në Skëterrë, që të gjithë'".

Kjo ngjarje u shpalos prapë e gjallë në mendjen e Zubeirit. Atij iu kujtua paralajmërimi dhe e kuptoi që po bënte një çmenduri. Ktheu kalin drejt ushtrisë së tij e u betua para luftëtarëve të tij se s'do luftonte kundër Imam Aliut.

Por djali i tij, armik i betuar i Imam Aliut, e qortoi të atin për këtë ndryshim të beftë e i tha se të gjitha gratë e Arabisë do ta quanin frikacak këtej e tutje. Zubeiri u zemërua, doli përsëri në fushë, duke mbajtur në dorë një heshtë pa majë dhe u vërsul kundër radhëve të ushtrisë së Imam Aliut. Kur e pa të afrohej përsëri, Aliu urdhëroi që askush të mos luftonte kundër tij, dhe sikur ta sulmonte. Zubeiri u fut në ushtrinë e Imam Aliut mes radhëve të luftëtarëve të armatosur më së miri e i godiste me shkopin që mbante në duar; por të gjithë ruanin gjakftohtësinë, asnjë nuk iu përgjigjej sulmeve të tij. Rrinin të gjithë si të ngrirë e gdhendur në gur. Tri herë e sulmoi kështu Zubeiri ushtrinë, pastaj e la fushën e betejës e u nis drejt Wadi us-Sebes, ku e vrau një fanatik i quajtur Umer ibn Jermuze. Më vonë, ky Umer u vra në luftë kundër Imam Aliut, në Nehravan.

Pas betejës, Umeri i solli Imam Aliut shpatën e unazën e Zubeirit. Kur mësoi për vdekjen e tij, Imam Aliu u trishtua shumë, e mori shpatën në duar dhe tha: "Sa herë e ka mbrojtur Islamin dhe muslimanët kjo shpatë! Betohem, që im kushëri nuk ishte as frikacak dhe as shpirtvogël. Atë e futën në rrugë të gabuar e luajtën me të siç deshën". Kur Umeri kërkoi shpërblim për vrasjen e Zubeirit, Imam Aliu iu përgjigj: "Shpërblimi yt është Skëterra. Ti nuk bëje pjesë në ushtrinë time dhe nuk ishe në fushën e betejës; ti s'kishe urdhër të vrisje kërkënd, jo më Zubeirin. Nuk ishte puna jote të merrje përsipër të bëje ligjin. Në qoftë se mendoje se ishe njeriu im, duhej të kishe pritur udhëzimet e mia. Njerëzit e mi kishin

non se është betuar. Sa i takon pretendimit se është betuar me tjetër gjë e jo me zemër, kjo kërkon shpjegim të qartë[II]; përndryshe të kthehet atje nga u nis[665].

---

[I]Pasi u betua për besnikëri mbi dorën e Imam Aliut, Zubeir ibn el-Ewami e theu fjalën e dhënë me pretekstin se kishte qenë i detyruar të betohej dhe se kjo lloj bese nuk ishte më besë; në raste të tjera ai është shprehur se ky betim ishte vetëm hi syve dhe se zemra e tij nuk pajtohej me të. Kështu, ai pohonte me vet gojën e tij dyfaqësinë e sjelljeve e të thelbit të përmbajtjes së tij. Ky është si shfajësimi i atij që, pasi e pranoi Islamin, e braktisi prapë e pastaj thotë nga frika e ndëshkimit se e kishte pranuar vetëm me gjuhë, po jo me zemër. Natyrisht, ky nuk është shfajësim, as e shmang dot ndëshkimin e merituar. Nëse Zubeiri dyshonte vërtet se Imam Aliu kishte nxitur vrasjen e Uthmanit, duhej ta kishte pasur këtë dyshim qysh kur shtërngonte dorën e tij në shenjë besnikërie e i betohej për bindje, jo më pas, kur u zhgënjyen shpresat e tij e nisën të ushqehen shpresa të reja nga diku tjetër[666].

[II]Imam Aliu e hedh poshtë me fare pak fjalë këtë pretendim të tij: Nëse Zubeiri pranon se e ka shtrirë dorën e besnikërisë, t'i përmbahet betimit, përderisa të gjejë një shfajësim[667] për thyerjen e tij. E nëse, sipas tij, një gjë e tillë shkonte kundër zemrës së tij, atëhere le të jepte prova për këtë qëndrim të saj. E meqë prova për gjendjen e zemrës nuk mund të jepen, atëhere si është e mundur që ai të gjejë të tilla! Natyrisht, një pohim i pabazuar në prova, nuk mund të pranohet nga gjykimi.

## Ligjërata 9

### *Për burracakërinë e rebelëve të Xhemelit*

Ata[I] gjëmuan si re të zeza e shkrepëtinë si vetëtima, por në fund dëftuan frikën që kishin; ne nuk bubullijmë para se të vetëtijmë mbi armikun, as lëshojmë rrebeshe[668], përpara se të biem vetë si breshër përmbi ta.

---

urdhër të mos i bënin keq e ta lejonin të kalonte nëpër radhët e tyre pa i prekur asnjë fije floku".

665 Të ribëjë betimin e besnikërisë.

666 Tek Mu'avia dhe joshjet e tij.

667 Të pranueshëm.

668 Fjalësh.

[I]Imam Aliu flet në këtë fragment ligjërate për rebelët e Xhemelit, që cilët u shfaqën në horizont gjithë bubullima, duke bërtitur e kërcënuar, por në ndeshje morën arratinë dhe u bënë kashtë e koqe. Në krye betoheshin me zë të ntrashur se do bënin këtë e atë, pastaj u treguan aq zemërlepuj, sa ikën nga sytë këmbët nga fusha e betejës. Kurse për ushtrinë e tij Imam Aliu thotë: ”Ne s'e kanosim armikun para betejës, as mburremi e terrorizojmë duke ngritur në qiell britma të panevojshme, sepse nuk është stili i trimave, që të përdorin gjuhën në vend të dorës”. Ja pse ai i udhëzonte shokët e tij: “Ruhuni nga fjalët e shumta, sepse shprehin frikë”.

## Ligjërata 10[669]

### *Për Talhain dhe Zubeirin*

Shejtani[I] ka grumbulluar besnikët e tij dhe ka vënë në radhë kalorësit e këmbësorët e tij. E unë kam veç dijen e urtinë time, sigurisht. Unë s'e kam gënjyer ndonjëherë veten time, as më kanë gënjyer të tjerët ndonjëherë. Për Atë Zot, do të mbush për ta një depo buzë më buzë me ujë, po prej saj vetëm unë[670] do marr. Kurse ata as do mund të ikin prej saj, dhe as do mund të rikthehen drejt saj.

[I]Kur Talhai dhe Zubeiri u rebeluan duke shkelur betimin e besnikërisë e u nisën[671] për në Basra të shoqëruar nga Aisheja, Imam Aliu mbajti një fjalim të gjatë, pjesë e të cilit është fragmenti i mësipërm.

Sipas Ibn Ebi'l-Hadidit, ‘Shejtani’ që përmendet në këtë ligjëratë nënkupton Shejtanin e vërtetë si dhe Mu'avien. Dihet që Mu'avia konspironte me Talhain dhe Zubeirin,

[669] Imam Aliu e mbajti këtë ligjëratë kur Zubeiri e Talhai u nisën nga Meka, pasi thyen betimin e tyre të besnikërisë dhe i prenë lidhjet me Prijësin e Besimtarëve. Ai e kuptoi me intuitën e mprehtësinë e tij të zakonshme, që prapa gjithë kësaj pune ndodhej Mu'avia, që ata po vepronin sipas udhëzimeve të tij, dhe që ishte pikërisht Mu'avia ai që i përdorte si masha të tij. Imam Aliu parashikon rezultatin e rebelimit të tyre e parathotë fundin e tyre.

[670] Fjala është për përgatitjen dhe dhënien e një beteje të tillë, që askush nga kundërshtarët e betuar të Imam Aliut të mos mund të dilte i gjallë nga fusha e saj; kurse ata që do t'i shpëtonin vdekjes, ngaqë s'morën pjesë në të, të mos guxonin më të luftonin kundër tij.

[671] Nga Meka.

duke i nxitur të luftonin kundër Imam Aliut; megjithatë nënkuptimi i Shejtanit të vërtetë duket më i natyrshëm e më i qartë dhe pajtohet më mirë me situatën dhe rrethanat.

## Ligjërata 11

***Mbajtur në fushën e Betejës së Xhemelit, kur Imam Aliu ia dha flamurin[672] djalit të tij, Muhammed bin Hanefies[I]***

Malet[II] le të luajnë nga vendi, biri im, por ti nuk do luash nga tëndi. Shtërngoi dhëmbët. Besoja kokën tënde Zotit. Nguli fort këmbët në dhé[673]. Syri të të shohë më të largmin armik[674] e të mos tutet nga numri i madh i tyre. Dhe mbaj mend, që ndihmë mund të të vijë vetëm nga Zoti i Lavdishëm.

---

[I]Muhammed bin Hanefia ishte djali i Imam Aliut, por mbiemrin Ibn Hanefia e kishte nga e ëma. Në fakt e ëma quhej Khula Binte Xha'fer, por njihej më shumë si Hanefia, ngaqë vinte nga fisi me atë emër. Kur fisi i Jemames u shpall femohues, se refuzoi të paguante zekatin, burrat e tij u vranë kurse gratë u sollën në Medinë e u shitën si robina. Së bashku me to erdhi në Medinë edhe kjo zonjushë. Këtë e mori vesh një farefis i saj, i cili shkoi te Imam Aliu e i kërkoi ta shpëtonte nga njolla e skllavërisë e ta mbronte nderin e prestigjin e familjes së saj. Pasi e bleu, Imam Aliu e la vajzën të lirë. Më vonë u martua me të e nga kjo martesë u lind Muhammedi.

Shumica e historianëve përdorin si titull (*laqab*) të tij Ebu'l-Kasem. Autori i *el-Isti'ab*-it (Vol. 3, f. 1366, 1367-1368, 1370, 1371-1372) rrëfen mendimin e Ebu Rashid Hafazuhrit, sipas të cilit ai kishte dijeni për katër persona mes bijve të sahabëve[675], që mbanin emrin Muhammed e mbiemrin Ebu'l-Kasem. Këta ishin: Muhammed bin Hanefia; Muhammed bin Ebu Bekri; Muhammed bin Talhai e Muhammed bin Sa'di. Pas kësaj shkruan se vetë Profeti ia kishte vënë këtë emër e mbiemër Muhammed bin Talhait. Ndërkaq, el-Wakidi shkruan se emri dhe mbiemri i Muhammed bin Ebu Bekrit ishin sugjeruar nga Aisheja.

Në fakt, duket se nuk është e saktë që emri i Muhammed bin Talhait të jetë dhënë nga vet Profeti i Shenjtë. Ka disa hadithe, nga të cilat del qartë që Profeti e

---

[672] Mbajtësi i flamurit të ushtrisë ishte njëkohësisht komandant i saj.

[673] Mos mendo për tërheqje apo për t'ia mbathur nga fusha e betejës.

[674] Mos e përqendro vëmendjen vetëm në vijat e para të armikut, se kështu s'mund të shikosh lëvizjet që bëhen në prapavijën e tij; dhe, së dyti, shiko aty, ku duhet të arrish, pra në radhët e fundit të tij. Kjo shënon edhe fundin e armikut.

[675] Të Profetit.

kishte ruajtur emrin e tij për një nga djemtë e Imam Aliut. Dhe ky ishte Muhammed bin Hanefia:

> Për sa i përket emrit të tij, thuhej që Profeti e kishte rezervuar e i kishte thënë Aliut: "Pas vdekjes sime, do të të lindë një djalë, të cilit i kam dhënë emrin dhe mbiemrin tim; pas kësaj, s'i lejohet më askujt prej njerëzve të mi të mbajë emrin e mbiemrin tim së bashku".

Nisur nga kjo traditë, vështirë të jetë e vërtetë që vetë Profeti t'ia ketë dhënë dikujt tjetri emrin e mbiemrin e tij, ndryshe ç'kuptim do të kishte rezervimi i tyre. Përveç kësaj, disa autorë e përmendin emrin e Bin Talhait si Ebu Suleiman, në vend të Ebu'l-Kasem, gjë që e përforcon më shumë mendimin tonë. Nga ana tjetër, nëse mbiemërimi i Muhammed bin Ebu Bekrit në këtë mënyrë bazohet në faktin që emri i të birit ishte Kasem, i cili ishte një ndër teologët e Medinës, atëhere ç'kuptim ka që ai na qenkej sugjeruar nga Aisheja? Në qoftë se ajo do ta kishte propozuar bashkë këtë emër e mbiemër, si do mund ta toleronte këtë gjë më vonë Muhammed bin Ebu Bekri? Sepse dihet që ai ishte edukuar me kujdesin e Imam Aliut, për pasojë udhëzimet e Profetit nuk kanë qenë të panjohura për të. Përveç kësaj, shumica e autoriteteve e përmendin mbiemrin e tij si Ebu Abdur-Rahman, gjë që i bën pretendimet e Ebu Rashidit më pak të besueshme.

Jo vetëm për këta njerëz, por as për Bin Hanefien s'është provuar që ka mbiemrin Ebu'l-Kasem. Ibn Khalikani pranon se djali i Imam Aliut, për të cilin Profeti ka rezervuar këtë mbiemër, ka qenë Muhammed bin Hanefia. Por Alame Mamghani shkruan:

> Ibne Khalikani ngatërrohet kur e zbaton këtë hadith për Muhammed bin Hanefien. Në të vërtetë biri i Imam Aliut, përveç të cilit ky emër e mbiemër bashkë s'i lejohet njeriu tjetër, është Imami i fundit i pritshëm (qofshin jetët tona haraçi për shpëtimin e tij). Emri Ebu'l-Kasem s'është caktuar për Muhammed bin Hanefien. Duke mos e ditur qëllimin e vërtetë të Profetit, sunnitë e kanë marrë sikur ai ka pasur parasysh Bin Hanefien.
>
> (*Tankih ul-mekal*, Vol. 3. Pj. I, f. 112).

Sidoqoftë, Muhammed bin Hanefia ishte i shquar në devocion dhe veprim të drejtë, i lartë në vetëpërmbajtje dhe adhurim, i dalluar në dije e arritje dhe trashëgimtar i trimërisë së të atit. Bëmat e tij në betejat e Xhemelit e të Siffinit ia kishin ngritur aq shumë famën midis Arabëve, saqë nga emri i tij dridheshin edhe luftëtarët më të famshëm. Vetë Imam Aliu krenohej me guximin dhe trimërinë e tij dhe e vendoste gjithmonë në ballin e përleshjeve. Sheikh Bahai ka shkruar në 'Kashkul' se Ali ibn Ebi Talibi e mbante në krah të vetes në beteja, kurse Hasanin dhe Huseinin nuk i lejonte të dilnin në vijë të parë, duke thënë: "Ai është djali im, kurse këta të dy janë djemtë e të Dërguarit të Zotit". Një herë një harixhit i tha Bin Hanefies se Aliu hidhte atë në zjarr të betejës, kurse Hasanin e Huseinin i mbante larg tij. Bin Hanefia u përgjigj që ai ishte dora e djathtë e Aliut, kurse Hasani e Huseini - dy sytë e tij; dhe ishte e natyrshme që Aliu t'i mbronte sytë e tij me dorën e tij

të djathtë. Alame Mamghani shkruan në *Tankih ul-Mekal*, që kjo përgjigje e Bin Hanefies ishte në fakt e vetë Imam Aliut. Ai pretendon se në Siffin Muhammedi është shprehur i pakënaqur te Imam Aliu për një gjë të tillë, por ky i paska thënë: ”Ti je dora ime e djathtë, kurse ata janë sytë e mi; dhe dora duhet t'i mbrojë sytë".

Po ka më shumë mundësi që këtë shprehje ta ketë thënë Imam Aliu e më pas dikush tjetër t'ia ka bërë të njohur Muhammed bin Hanefies, i cili e ka përdorur kur i është dashur; kjo për faktin se vështirë të gjesh thënie më elegante sesa kjo, e është pikërisht kjo elegancë e saj që konfirmon se autor i saj është Imam Aliu dhe elokuenca e tij. Duket se Muhammed bin Hanefia e ka përdorur këtë shprehje vetëm më vonë. Sidoqoftë, të dyja këto versione mund të konsiderohen korrekte dhe midis tyre nuk ka të çara.

Muhammed bin Hanefia është lindur gjatë sundimit të Kalifit të Dytë dhe ka vdekur në moshën gjashtëdhjetë e pesë vjeçare, gjatë sundimit të Abdul-Malik bin Merwanit. Disa historianë e regjistrojnë vdekjen e tij më 80 H., disa të tjerë në vitin 81 H. Ka mendime të ndryshme dhe lidhur me vendin e vdekjes së tij. Disa thonë që ka vdekur në Medinë, disa në Eila, dhe disa të tjerë në Taif.

[II]Kur Imam Aliu dërgoi Muhammed bin Hanefien në fushën e betejës së Xhemelit, e porositi të ngulej përpara armikut si një mal vendosmërie e qëndrueshmërie, në mënyrë të atillë, që sulmi i armikut të mos mund ta shkulte dot dhe që armikun ta mësynte dhëmbështërnguar, sepse dhëmbët e shtërnguar i tensionojnë nervat e kafkës dhe kjo e bën më të ashpër goditjen e shpatës. Këtë gjë Imam Aliu e ka thënë edhe diku tjetër: "Shtërngoni dhëmbët fort, kjo e bën më të mprehtë tehun e shpatës". Pastaj ai thotë: "Biri im, besoja Zotit kokën tënde, sepse kështu do ta fitosh bekimin e jetës së përjetshme në vend të së këtushmes, dhe se për çdo gjë të huazuar lind e drejta e marrjes mbrapsht të saj. Prandaj të luftosh i shkujdesur për jetën tënde, sepse po ta kesh mendjen tek jeta, do ngurrosh të shkosh përpara, drejt ndeshjeve vendimtare, dhe kjo do t'i bënte dëm famës e trimërisë tënde. Ki mendjen, mos lejo të hedhësh hapa të pavendosura, se kur të merren këmbët ty, armiku trimërohet. Hapat e tua të pavendosura u japin krahë këmbëve të armikut. Syno në radhët e fundit të armikut, që armiku të tromakset nga madhështia e synimit tënd. Në këtë mënyrë do ta kesh më të lehtë që të çash mes rreshtave të tij, në këtë mënyrë lëvizjet e tij nuk do t'u mbeten të fshehta syve të tu. Mos i kushto vëmendje epërsisë së tij në numër, sepse kjo mund ta dobësojë guximin dhe trimërinë tënde". Kjo thënie mund të ketë edhe kuptimin që sytë s'duhen mbajtur tepër të hapur, se verbohen nga shkëlqimi i armëve dhe armiku përfiton nga kjo e hidhet në mësymje. "Dhe mbaj mend gjithashtu, biri im: Fitorja vjen prej Zotit: 'Në qoftë se Zoti të ndihmon, nuk ka gjë të të mposhtë'. Prandaj, në vend që t'u besohesh gjërave materiale, kërko ndihmën dhe përkrahjen e Tij".

**"Askush nuk ju mposht dot, në qoftë se ju ndihmon Zoti."**

(Kur'ani, 3:160).

## Ligjërata 12

***Pasi Zoti i dha Imam Aliut fitore[1] mbi armikun në betejën e Xhemelit, një bashkëluftëtar i tij i tha: "Po të kishte qenë i pranishëm në këtë ngjarje filan e filan vëllai im, do mund të kishte parë me sytë e tij suksesin dhe fitoren që na dha Zoti". Imam Aliu e pyeti:***

"A më mban vëllai yt për mik të tij?"

Ai iu përgjigj:

"Po".

Imam Aliu tha:

"Po të jetë kështu, këtu ka qenë, me ne. Në të vërtetë në këtë ushtri tonën kanë qenë të pranishëm edhe ata që ende janë në kryqet e meshkujve dhe në mitrat e grave. Së shpejti koha do t'i thërrasë të vinë në jetë, edhe ata, e nga kjo Besimi do të bëhet më i fortë".

---

[1]Njerëzit që i shmangen veprimit, pavarësisht mjeteve e pajisjeve që kanë, shfaqin dobësi vullneti. Po nëse u dalin përpara pengesa që s'i lënë ta kryejnë atë veprim, apo jeta u merr fund e ua këput në mes veprimin, Zoti ua njeh shpërblimin, sepse iu futën ndërmarrjes së tij dhe e bënë synim të tyre. Ngritja në qëllim e kryerjes së një veprimi meriton shpërblim në çdo rast, qoftë edhe me rezultat të pjesshëm.

Veprimi mund të mos shpërblehet në rast se është kryer sa për sy e faqe të botës apo për shtirje, duke e mbajtur qëllimin e vërtetë fshehur thellë në zemër. Tjetër gjë është kur në të nuk ka gjurmë shtirjeje apo shfaqjeje. Në këtë rast qëllimi mbetet në të njëjtin nivel sinqeriteti, vërtetësie, përsosmërie e korrektese, ku është realisht, edhe sikur veprimi të mos materializohet për shkak të ndonjë pengese. Por edhe kur nuk jepet rast për formim të qëllimit, ndonëse në zemër ka pasion e zell, njeriu do të marrë shpërblim në përpjestim me ndjenjat që ushqen në zemër. Pikërisht këtë ka dashur të thotë Imam Aliu në këtë ligjëratë: "Në qoftë se vëllai yt më ka dashur, ai do ndajë shpërblim të njëjtë me ata që dhanë jetën për mbështetjen tonë".

## Ligjërata 13

***Duke qortuar popullin e Basrës***[I]

Ju u bëtë ushtria e një gruaje e u vutë nën komandën e një krijese katërkëmbëshe[676]. Kur gërthiste ajo, ju i bënit jehonë, e kur u plagos ajo[677], ju morët arrati. Karakteri juaj është i ulët. Besa juaj është shkelja e saj. Feja juaj është hipokrizia. Uji juaj është i njelmët. Kush rri me ju, molepset me mëkate, dhe kush ju braktis ju, fiton mëshirën e Zotit. Sikur e kam përpara syve[678] xhaminë tuaj madhështore: Si kuvertën e një barke, që Zoti i ka dërguar ndëshkim nga lart e poshtë saj; kush është në të, tashmë është i mbytur.

**Një version tjetër:**

Për Atë Zot, unë s'dyshoj që qyteti juaj do mbytet në ujë; sikur e kam para syve xhaminë e tij, si pjesën e sipërme të një anieje, apo si një struc unjur më bisht.

**Në një version tjetër:**

… Si kraharorin e një pulëbardhe në detin e thellë.

**Një tjetër version:**

Qyteti juaj është më i ndyri i të gjithëve për nga balta[679], më i afruari me ujin[680] e më i larguari me qiellin[681]. Nëntë në dhjetë gjëra të tij janë ligësi. Kush futet në të, mbytet në mëkatet e tij, dhe kush del prej tij, gëzon ndjesën e Zotit. Shoh ujin tek e gllabëron këtë banesë tuajën[II], aq sa nga ajo s'duket më gjë, veç xhamisë që del mbi valë si gushë zogu në det të thellë.

---

[676] Është fjala për devenë, ku kishte hipur e jepte urdhra Aisheja, si kryekomandante e ushtrisë rebele.

[677] Gjatë betejës, i prenë leqet e këmbëve.

[678] Në një libër të tij, Alame Ibn Mejthemi e riprodhon këtë ligjëratë me një fragment, që nuk është në përmbledhjen e Sejjid Raziut: "O ju, Basaritë! qytetarë të Mutefikas (Mutefika antike, emër shumë i vjetër i Basras, që ishte përmbytur tri herë dhe çdo herë ishin mbytur të gjithë qytetarët e saj)! Kam frikë se e keni merituar dhe një shkatërrim të katërt". Kjo profeci u realizua kur lumenjtë e Tigrit dhe Eufratit e përmbytën krejt qytetin, duke lënë mbi valët e ujit vetëm minaret e xhamisë kryesore.

[679] Njerëzit, banorët e saj (aluzion me prejardhjen e njeriut nga balta).

[680] Element gjeografik, përmes të cilit hidhet fjala tek karakteri i paqëndrueshëm i basaritëve.

[681] Basra është ndërtuar në një ultësirë nën nivelin e detit. Ky element gjeografik përdoret për të aluduar largësinë e qytetarëve të saj nga qielli, pra dhe nga udha e Zotit.

---

[1]Ibn Mejthemi shkruan që, tre ditë pasi mbaroi beteja e Xhemelit, Imam Aliu dha faljen e mëngjesit në xhaminë qendrore të Basras. Pasi mbaroi ritin, qëndroi në krahun e djathtë të vendit të lutjeve, mbështetur për muri, dhe mbajti një fjalim, ku stigmatizoi karakterin e ulët e të pabesë të banorëve të Basras, sidomos faktin e rebelimit të tyre nën nxitjen e të tjerëve, pa pasur vetë asnjë shkas, si dhe vënien nën komandën e një gruaje, hipur majë një deveje. Pasi ishin betuar për besnikëri, ata e thyen besën dhe nxorën në shesh natyrën e tyre të ligë e hipokrite dhe karakterin e tyre të ulët. Në këtë ligjëratë 'gruaja' nënkupton Aishen, kurse 'krijesa katërkëmbëshe'– devenë, ku ajo kishte hipur, nga e cila mori emrin dhe vetë beteja.

Kjo betejë u zhvillua në këtë mënyrë: Siç dihet, Aisheja e kishte kundërshtuar gjithmonë Uthmanin sa ishte gjallë, bile shkoi në Mekë, megjithëse kundër tij kishte shpërthyer një rebelim; në këtë pikëpamje ajo rezulton pjesëtare në vrasjen e tij, për të cilën do flitet me hollësi në një vend tjetër më të përshtatshëm. Kur kthehej nga Meka në Medinë, dëgjoi nga Abdullah bin Samai që, pas Uthmanit, betimi i besnikërisë si kalif i ishte dhënë Aliut. Papritur ajo kish shpërthyer: "Në qoftë se i është dhënë Aliut betimi i besnikërisë, atëhere qielli u përmbystë mbi këtë dhé. Unë po kthehem përsëri në Mekë". Dhe u kthye për në Mekë duke thënë: "Për Atë Zot, Uthmani u vra pa pasur asnjë përkrahje. Unë do t'ia marr gjakun patjetër". Kur pa gjithë këtë ndryshim të menjëhershëm, Ebu Salma i tha: "Çfarë po thua kështu? Ti vetë je shprehur kush e di sa herë 'vrajeni këtë Nadhal; ai është bërë kafir'." Kësaj ajo iu përgjigj: "Jo vetëm unë, por të gjithë kemi folur kështu; por leri këto gjëra e dëgjo çfarë them tani, sepse kjo është më e mirë dhe meriton më shumë vëmendje. Sepse është vërtet e çuditshme, që në fillim iu bë thirrje të pendohej, pastaj u vra, në vend që t'i jepej rasti të pendohej". Kur dëgjoi këto fjalë, Ebu Salma recitoi në adresë të saj këto vargje:

*Po ti vet e nise. Tani kthen fletën e shkreh rrufé.*
*dhe kokën ti ia kërkoje, kur e mallkoje si të pafé.*
*gjaku i tij u derdh, po ju qetë që urdhrin e dhatë,*
*ju ishit shpata dhe gjuha-helm, ju ishit që e vratë.*
*Po ende ka yje përmbi ne, s'shuhen diell' e hënë,*
*se jetën dhe nderin e besën në dorë ia kemi lënë,*
*atij që e mban hasmin larg me forcë e madhështi,*
*që di t'i kthejë goditjet, se si t'i mbrojë njerzit e tij,*
*di se si t'i prishi nyjet dhe si ta thyej' kundërshtarin,*
*dhe di t'i mbajë armët gati për ta luftuar tradhtarin.*

Aisheja arriti në Mekë e etuar për hakmarrje dhe nisi t'i ngrejë njerëzit më këmbë për t'i

marrë gjakun Uthmanit, duke hapur thashetheme rreth vrasjes së tij. I pari që iu përgjigj thirrjes së saj ishte Abdullah bin Amir Hazrami, që kishte qenë governator i Mekës nën mbretërimin e Uthmanit, pastaj me të u bashkuan Merwan bin Hakami, Sa'id bin Asi dhe Umejjadë të tjerë. Nga ana tjetër arritën nga Medina dhe Talha bin Abdullahu dhe Zubeir bin Ewami, kurse nga Jemeni erdhën Xheuhleh bin Munabehu, që kishte qenë governator gjatë kalifatit të Uthmanit, si dhe governatori i mëparshëm i Basrës, Abdullah bin Amir bin Kureizi. Pastaj filluan të gjithë bashkë të përgatitnin planet. U vendos të shpallej luftë dhe diskutimet u përqendruan për vendin, ku duhej dhënë ndeshja. Aisheja sugjeronte që beteja të jepej në Medinë, po këtë ide e kundërshtoi një pjesë, duke thënë se ishte vështirë t'u dilej medinasve përballë. Më në fund, pas shumë diskutimesh, u vendos që të kërkohej një vend tjetër për fillimin e luftës dhe fillimisht të marshohej mbi Basra, ku ndodheshin shumë njerëz që mbështesnin çështjen e tyre. Për realizimin e këtij plani u ngrit një ushtri tridhjetë mijë vetëshe, që u pajis më së miri, falë pasurisë së pamatshme të Abdullah bin Amirit e dhuratës prej gjashtëqind mijë Dirhamësh e gjashtëqind deveshë të Xheuleh bin Munabehut. Rrugës për në Basra ndodhi një incident i vogël, për shkak të të cilit Aisheja nuk donte të ikte më tutje. Ajo dëgjoi diku ulërima qensh dhe e pyeti heqësin e devesë se si quhej vendi ku ndodheshin. Heqësi i tha se quhej Hawab. Kur dëgjoi këtë emër, ajo u kujtua për paralajmërimin që i kishtë bërë Profeti gjatë një bisede me gratë e tij: ''Do doja të dija se cilës prej jush do t'i lehin qentë e Hawabit''. Aisheja e kuptoi që ajo grua paskej qenë vet, prandaj ndaloi devenë, e uli më gjunjë, duke e goditur lehtë me dorë, dhe tha se nuk mund ta vazhdonte më tej marshimin. Por bashkudhëtarët e saj e shpëtuan me marifet situatën që po përmbysej. Abdullah bin Zubeiri u betua që ky vend nuk ishte Hawabi dhe Talhai e mbështeti, pastaj gjetën dhe nja pesëdhjetë persona të tjerë, të cilët dëshmuan për të njëjtën gjë. Të gjithë ishin në një mendje dhe i jepnin të drejtë njëri-tjetrit, pra, ç'mund të bënte më me kundërshtimin e saj një grua e vetme?! Në fund ia dolën që ta bindnin dhe Aisheja e rinisi marshimin me të njëjtin entuziazëm, që kishte pasur në fillim. Pohohet se këta pesëdhjetë njerëz kanë qenë të parët që janë betuar rrejshëm në Zot, në tërë historinë e Islamit.

Kur arriti ushtria në Basra, njerëzit u habitën tek shihnin kafshën ku kishte hipur Aisheja. Xharia bin Kudameh i doli përpara dhe i tha: "O Mëmë e Besimtarëve, vrasja e Uthmanit ishte tragjike, po tragjedia më e madhe është që ju keni ikë nga shtëpia majë kësaj deveje të mallkuar, duke dëmtuar nderin e prestigjin tuaj. Është më mirë të ktheheni mbrapsht". Por tashmë atë nuk e kishin kthyer prapa as incidenti në Hawab, as urdhri Kur'anor 'rrini nëpër shtëpitë tuaja' (33:33), prandaj nuk mund të pritej ta bënte këtë punë vetëm për hir të Kudames. Kështuqë s'ia vuri veshin as këtij paralajmërimi.

Kur u përpoq ushtria të hynte në qytet, i doli përpara për ta ndaluar governatori i Basras, Uthman bin Huneifi. Të dy palët u ndodhën ballë për ballë, shpatat dolën nga milli dhe u lëshuan kundër njëra-tjetrës. Pasi u vranë shumë njerëz nga të dyja anët, ndërhyri Aisheja me autoritetin e saj dhe të dy grupet u morën vesh që administrata ekzistuese dhe Uthman bin Huneifi të ushtronin funksionet e tyre, deri sa të vinte Imam Aliu. Por vetëm pas dy ditësh

rebelët bënë një sulm tjetër nate, vranë dyzet njerëz të pafajshëm, rrahën Uthman bin Huneifin, i qethën kokën, ia shkulën qimet e mjekrës një nga një, pastaj e lidhën kokë e këmbë dhe e burgosën. Pas kësaj sulmuan dhe plaçkitën thesarin publik, duke vrarë në vend njëzet veta dhe duke arrestuar pesëdhjetë të tjerë, të cilëve u prenë kokat. Dhe nuk u mjaftuan me kaq, po sulmuan edhe depot e drithit, ku një fisnik basarit i thyer në moshë, Hakim bin Xhebele, nuk mundi më ta kontrollonte veten, e u nis bashkë me njerëzit e tij dhe i tha Abdullah bin Zubeirit: "Kursé ca prej këtij drithi për popullin e qytetit. Në fund të fundit, edhe padrejtësia duhet t'i ketë ca kufij. Ju keni mbjellur vrasje e shkatërrim në çdo anë dhe futët në burg Uthman bin Huneifin. Për hir të Zotit, mjaft më me këto punë të mbrapshta, lirojeni Uthman bin Huneifin. Nuk paska mbetur më frikë nga Zoti në zemrat tuaja?" Ibn Zubeiri i tha: "Kjo është hakmarrja për vrasjen e Uthmanit". Hakimi ia ktheu: "Këta ishin kriminelët që e vranë Uthmanin? Për Allah, të kisha shokë dhe përkrahës, do t'ua merrja unë gjakun këtyre muslimanëve, që ju i vratë pa asnjë shkak". Ibn Zubeiri iu përgjigj: "Ne nuk e lëshojmë drithin, dhe as Uthman bin Huneifin nuk do ta lirojmë." Së fundi midis të dy këtyre grupeve u ndez lufta, por si mund t'ua dilnin disa pak njerëz forcave aq të mëdha? Përleshja përfundoi me vrasjen e Hakim bin Xhebeles, djalit të tij, Eshref bin Hakimit, vëllait të tij, Ral bin Xhebeles dhe shtatëdhjetë vetave të tjerë të fisit të tij. Vrasja dhe plaçkitja mbretëronin në çdo anë. Tashmë askush nuk e kishte jetën të sigurtë dhe nuk kishte asnjë mënyrë se si të ruhej nderi dhe prona.

Imam Aliu u informua për marshimin e rebelëve mbi Basra dhe u nis për t'i ndaluar me një forcë ku bënin pjesë shtatëdhjetë prej atyre që kishin luftuar në betejën e Bedrit, dhe katërqind nga bashkëluftëtarët që kishin patur nderin të ishin të pranishëm në Betimin e Ridvanullahit[682]. Ndalesën e parë e bëri në Zikar, prej nga dërgoi Hasanin dhe Ammar ibn Jasirin në Kufa, për t'i bërë thirrje popullit të saj të ngrihej për luftë. Si rezultat, nga ky qytet u bashkuan me ushtrinë e Imam Aliut rreth shtatë mijë veta, me gjithë pengesat e krijuara nga Ebu Musa el-Esh'ariu. Imam Aliu caktoi komandantët e tyre dhe vazhdoi të marshonte më tuje. Dëshmitarët e pranishëm thonë se, kur mbërriti kjo forcë në rrethinat e Basras, në krye të saj marshonte një repart ensarësh. Flamurin e tij e mbante Ebu Ejjub el-Ensariu. Pas tij u shfaq një repart tjetër prej një mijë vetash, komandant i të cilëve ishte Khuzejme bin Thabit el-Ensariu. Pastaj erdh një tjetër repart. Flamurin e tij e mbante Ebu Katade bin Rabije. Pastaj ishte radha e një turme prej një mijë vetash, të moshuar dhe të rinj. Në ballet e tyre dukeshin shenjat e qarta të adhurimit[683] dhe në fytyra u lexohej nënshtrimi ndaj Zotit. Dukej sikur këta njerëz po shkonin drejt Lavdisë Hyjnore të Ditës së Gjyqit. Komandanti i tyre ngiste një kalë të zi, ishte i veshur në të bardha, mbante në kokë një turban të zi dhe recitonte Kur'anin me zë të lartë. Ky ishte Ammar bin Jasiri. Pas tij u shfaq një repart i ri. Flamuri i tij ndodhej në duart e Kejs bin Sa'd ibn Udades. Dhe më pas u shpalos një ushtri

[682] Kënaqësisë Hyjnore.

[683] Faljes në pozicionin shtrirë, gjatë së cilës balli takohet për dheu.

tjetër. Prijësi i saj kishte veshje të bar-dhë dhe turban të zi në kokë. Ai ishte aq i hijshëm, sa të gjithë sytë ishin mbërthyer mbi të. Ky ishte Abdullah ibn Abbasi. Ushtrinë e tij e pasonte një batalion me bashkëluftëtarë të Profetit, flamurin e të cilit e mbante Kathm bin Abbasi. Pastaj kaluan njëri pas tjetrit disa reparte të tjera, dhe më në fund u duk një turmë e madhe me një pyll të dendur heshtash, që mbivendoseshin me njëra-tjetrën. Turma marshonte nën hijen e flamurëve të panumërt ngjyra-ngjyra, që valviteshin në ajër gjithë elegancë. Midis tyre shquhej një flamur i madh dhe i lartë, që lajmëronte pozitën më të lartë. Pas tij qëndronte një kalorës i mbrojtur nga Fuqi Sublime e Madhështore. Muskujt i kishte të zhvilluar mirë dhe sytë i mbante tretur për dheu. Hija e tij e rëndë dhe dinjiteti i tij ishin të tilla, saqë askush s'mund ta shikonte në sy. Ky ishte Luani Gjithmonë Fitimtar i Zotit, Ali ibn Ebu Talibi. Në të djathtë e të majtë të tij ishin Hasani dhe Huseini. Përpara tij ecte Muhammed bin Hanefia, me hapa të ngadalshme e flamurin e ngadhënjimit e të lavdisë në duar, kurse pas i shkonin djelmosha të fisit Hashim, njerëzit e Bedrit dhe Abdullah bin Xha'fer bin Ebu Talibi. Kur ushtria arriti në vendin që quhej Zadijah, Imam Aliu zbriti nga kali, fali katër rekate[684] dhe e lëshoi kokën mbi dhé. Kur e ngriti, dheu ishte lagur nga lotët. Atëhere shqiptoi këto fjalë:

*O Mbajtës i Tokës, i Qiellit e i Kupës së Lartë të Gjithësisë! Kjo është Basra. Mbushna prehrin me të mirat e saj dhe mbrona nga të ligat e saj.*

Pastaj vazhdoi të ecte përpara dhe zbriti në fushën e betejës së Xhemelit, ku armiku ishte rreshtuar tashmë. Imam Aliu i urdhëroi ushtarët të mos sulmonin, as të merrnin inisiativë. Pasi lëshoi këtë urdhër, doli përballë ushtrisë kundërshtare dhe u tha Talhait e Zubeirit: "Pyeteni Aishen nën betimin në emër të Zotit e të Profetit të Tij, nëse jam apo s'jam i lirë nga fajësimi për gjakun e Uthmanit, nëse kam përdorur ndaj tij fjalët që keni përdorur ju, dhe nëse ju kam detyruar të betoheshit për besnikëri apo u betuat vetë, me vullnetin tuaj të lirë". Talhai u tërbua nga këto fjalë, por Zubeiri e përmbajti. Pastaj Imam Aliu u kthye, i dha Kur'anin Muslim Muasheies dhe e nisi te ata për t'u shpallur verdiktin e Kur'anit. Por ata i vunë të dy nën nishan dhe e mbuluan me shigjeta këtë njeri të Zotit. Atëhere shkoi të diskutonte Ammar bin Jasiri, për t'i bindur e bërë të vetëdijshëm për pasojat e luftës, por edhe fjalët e tij u prenë në mes nga breshëria e shigjetave. Armiku u trimërua nga fakti që Imam Aliu nuk kishte lejuar sulme dhe vazhdonte të qëllonte me rrebeshe shigjetash. Pasi u vranë disa luftëtarë trima, më në fund, në radhët e ushtrisë së Imam Aliut u ndie një farë shtangieje. Disa nga njerëzit e tij i erdhën me një pjesë të trupave që kishin nën komandë, e i thanë: "O Prijës i Besimtarëve, ju s'po na lejoni të luftojmë, kurse ata po na mbulojnë me shigjeta. Edhe për sa kohë do t'i lëmë t'i bëjnë gjokset tona nishan të harqeve të tyre e ne të mbetemi duarkryq?" Imam Aliu ishte ngrysur në fytyrë, por duke vepruar me durim e vetëpërmbajtje, shkoi drejt armikut ashtu siç ishte, pa veshur armurë dhe i pa armatosur,

[684] Falje në pozicionin më gjunjë.

dhe thirri: "Ku është Zubeiri?" Në krye Zubeiri ngurroi të dilte përpara, pastaj vuri re që Imam Aliu nuk kishte armë e doli dhe ai. Imam Aliu i tha: "O Zubeir, ti duhet të kujtosh se një ditë Profeti të ka thënë se do luftosh kundër meje e se padrejtësia e zullumi do jenë në anën tënde". Zubeiri u përgjigj se kështu kishte thënë. Imam Aliu e pyeti: "Po pse ke ardhur atëhere?" Ai iu përgjigj se e kishte lënë në baltë memorja e se po të ishte kujtuar më përpara, nuk do kishte ardhur në këtë mënyrë. Imam Aliu tha: "Mirë, tani u kujtove", dhe ai u përgjigj: "Po". Si tha kështu, shkoi drejt e tek Aisheja e i tha që po largohej. Ajo e pyeti për arsyen dhe ai iu përgjigj: "Aliu më kujtoi një punë që e kisha harruar. Duket se isha futur në rrugë të keqe, por tani erdha prapë në rrugë të drejtë dhe nuk do luftoj në asnjë mënyrë kundër Ali bin Ebu Talibit". Aisheja i tha: "Ty të ka zënë frika nga shpatat e bijve të Abdul-Muttalibit". Ai tha thjesht 'jo', pas kësaj tërhoqi kapistallin e kalit të vet e u kthye[685]. Sigurisht, është për t'u vlerësuar që këtë herë u tregua respekt për thëniet e Profetit, sepse fjalët e tij u kujtuan dhe në Hawab, por efekti i tyre u shua shumë shpejt.

Pas kësaj bisede, Imam Aliu u rikthye në vendin e tij, ku vuri re se kishte nisur sulmi i armikut mbi krahët e majtë e të djathtë të ushtrisë së tij. Atëhere tha: "Tani argumenti u sos. Thërrisni tim bir, Muhammedin!" Kur ky erdhi, Imam Aliu i tha: "Biri im, tani mund të sulmosh!" Muhammedi përkuli kokën dhe u hodh përpara duke rrëmbyer flamurin. Por shigjetat binin kaq të dendura, sa iu desh të ndalonte. Kur pa këtë, Imam Aliu e thirri të kthehej. "Muhammed, pse nuk po bën përpara?" Ai i tha: "Baba, nuk është e mundur të ecësh përpara nën këtë breshër shigjetash. Të presim sa të qetësohet kjo furi". Po Imam Aliu ia ktheu: "Jo. Hidhu në mes të shigjetave e të heshtave dhe sulmo!" Muhammed bin Hanefia bëri përpara, por harkëtarët e gardhosën aq keq, sa iu desh t'i ngadalësonte hapat. Atëhere në ballin e Imam Aliut mori formë një rrudhë. Pastaj doli përpara, goditi lehtazi me myll të shpatës mbi shpinë të Muhammedit, dhe i tha: "Ky është ndikimi i gjakut nga nëna jote". Si tha kështu, ia mori flamurin nga duart, përveshi mëngët dhe bëri një sulm të atillë, sa i futi në pështjellim të plotë radhët e armikut nga kreu deri në fund. Falangat që i dilnin në rrugë qëroheshin dhe bënin prapa dhe çdo hap i lënë prapa mbulohej nga pirgje trupash e koka që rrëkëlleheshin përdhe nën thundra kuajsh. Pasi i shkundi radhët armike në këtë mënyrë, u kthye përsëri në vendin e tij dhe i tha Muhammed bin Hanefias: "Shiko, biri im, kështu bëhet lufta!" Pastaj ia dha prapë flamurin dhe e urdhëroi të hidhej në sulm. Muhammedi u vërsul drejt armikut me një detashment ensarësh. Edhe armiqtë u vunë në lëvizje, duke peshuar në duar heshtat e tyre. Por biri azgan i atij ati trim të çartur i korrte radhët e tyre njëra pas tjetrës e, përveç tij, fushën e betejës e mbuluan me lavdi e togje trupash të vdekur edhe luftëtarët e tjerë të tij.

Edhe në krahun tjetër kishte shfaqje të shkëlqyera të shpirtit të vetëmohimit. Trupat e vdekur binin njëri mbi tjetrin dhe luftëtarët vazhdonin të bënin fli me përkushtim jetët

685 Për më gjatë lidhur me këtë episod, shiko shënimin 668 në ligjëratën 8.

e tyre rreth e qark devesë së mallkuar. Përshtypje të veçantë bënin Beni Zabatë, të cilëve gjokset u ishin bërë shoshë e duart cungje në bërryl e poshtë, ngaqë mbanin devenë për kapistalli, e megjithatë vazhdonin të këndonin këtë këngë lufte:

*Jemi Beni Zaba, rritim devé, dhe luftën zanat e kemi*
*Sapo vdekja na thërret, si qengjat manarë pas i vemi.*
*Për gjakun e Uthmanit flakim shigjeta e tundim shpata,*
*Në na e dhënçi prap*[686]*, luftën presim e ju japim urata.*

Karakteri i vrazhdë dhe injoranca fetare e këtyre Beni Zabave mund të kuptohet mirë nga një ngjarje që tregon Medeiniu. Sipas tij në Basra ishte një njeri me një vesh të sakatuar. E kishte pyetur ç'i kishte ndodhur dhe ky i kishte treguar: "Po shikoja fushën plot trupa të vdekur pas betejës së Xhemelit, kur më zuri syri një të plagosur, që e ngrinte kokën herë - herë, pastaj e lëshonte të përplasej për dheu. Iu afrova dhe mezi mora vesh nga buzët e tij këto vargje:

*Me qumështin-mjalt' të vdekjes nëna na mëkoi,*
*Kur na ndau nga gjir' i saj, i donim krejt njëlloj,*
*Për fatin tonë të keq, besën ia dhamë Tajemit*[687]
*Që shpirt prej skllavi kanë e hak kanë Xhehnemin.*

I thashë që nuk ishte koha të recitonte vargje, po të kujtonte Zotin e të binte në Shehadet. Por ai më hodhi një vështrim të egër, lëshoi një sharje të rëndë dhe ma ktheu: 'Ti po më kërkon të them Kelime Shehadetin, të frikësohem në këto çaste të fundit dhe ta humbas burrërinë?' U habita kur dëgjova këto fjalë dhe vendosa të largohesha prej tij pa i thënë gjë tjetër. Kur më pa që po bëja të ikja, më tha: 'Prit. Do ta them për qejfin tënd, por ma mëso më përpara'. Iu afrova t'ia mësoja Kelimen e ai më kërkoi t'i afrohesha edhe ca më shumë. Kur i erdha më pranë, ma mbërtheu veshin me dhëmbë e nuk ma lëshoi derisa ma shkuli që nga rrënjët. Mendova se nuk kishte kuptim të shfreja inatin mbi një njeri që po vdiste e po bëhesha gati të ikja duke e sharë e mallkuar, kur ai më kërkoi të dëgjoja prej tij edhe diçka tjetër. Pranova ta dëgjoja, se mos kishte ndonjë dëshirë të fundit. Më tha që kur të shkoja tek nëna ime e ajo të më pyeste se kush ma kishte ngrënë veshin, t'i thosha që këtë ma kishte bërë Amr bin Ahlab Zabiu, i cili ishte mashtruar nga një grua që kishte dashur të bëhej kryetare e Islamit".

Në fund, pasi shkëlqimi verbues i shpatave u kishte marrë jetën mijëra njerëzve e qindra Beni Azre e Beni Zaba ishin vrarë duke mbajtur kapistrën e devesë, Imam Aliu urdhëroi: "Vrajeni devenë, se ajo është Shejtani vetë". Tha kështu e bëri një sulm të tillë të ashpër, saqë ngado që çante ngriheshin thirrjet 'Paqe, paqe!' dhe 'Ruana Zot!'. Kur arriti pranë devesë, urdhëroi Buxheir bin Nakhelin ta vriste. Buxheiri e goditi fort dhe ajo u përmbys

[686] Uthmanin, Kalifin e Tretë.

[687] Fisi i Tajemit.

mbi njërën anë të gjoksit, pastaj ra në gulçet e ngordhjes. E sapo deveja u rrëzua përdhé, ushtria kundërshtare ia dha vrapit, kurse heqësi i saj mbeti vetëm dhe i paruajtur, bashkë me Aishenë. Luftëtarët e kapën dhe Imam Aliu urdhëroi Muhammed bin Ebu Bekrin që ta shoqëronte Hazreten[688] në shtëpi të Safa' Binte Harithit.

Kjo ndeshje ndodhi më 10 të muajit Xhemadi ul-Thani të vitit 36 H., mbasdite, dhe mori fund përpara se të binte mbrëmja. Ushtria prej njëzet e dymijë vetash e Imam Aliut pati njëmijë e shtatëdhjetë të vrarë, megjithëse ka që thonë që të vrarët ishin vetëm pesëqind. Kurse ushtria tridhjetë mijëshe e Aishes la shtatëmbëdhjetë mijë të vrarë, duke vërtetuar plotësisht thënien e Profetit, sipas së cilës,

> Njerëzit që ia besojnë punët e tyre shtetërore një gruaje, nuk do lulëzojnë kurrë.(Ibn Kutjebe, *el-Imame we'l-Sijase*; el-Mes'udi, *Muruxh udh-Dheheb*, Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-Ferid*, et-Taberi, *Tareekh*).

[II]Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se Basra është përmbytur dy herë, ashtu si kishte parashikuar Imam Aliu: Një herë në ditët e Kadir Bi'l-Lahut, dhe herën tjetër nën mbretërimin e Kaim Be Amri'l-Lahut. Pamja e përmbytjes ishte e njëjtë me atë që ka përshkruar Imam Aliu: I gjithë qyteti ndodhej nën ujë, përveç pjesëve të sipërme të xhamisë, që dukeshin mbi valë si një zog i ulur mbi gjoksin e tij.

## Ligjërata 14

### *Edhe kjo ligjëratë është një qortim për popullin e Basras*

Dheu juaj është pranë ujit[689] dhe larg qiellit[690]. Urtësia juaj ra në kurth e mendjet tuaja u topitën. Tani jeni bërë shenjë për harkëtarin, kafshatë për ngrënësin e pré për gjahtarin.

## Ligjërata 15

### *Pas rimarrjes së tokave e pasurive që Uthmani u kishte dhuruar njerëzve të tij[691], Imam Aliu tha:*

---

[688] Aishen.

[689] Gjiri Persik, nga njëra anë, dhe deltat e Tigrit e të Eufratit, nga ana tjetër.

[690] Shikoni shënimet 683-685 lidhur me të njëjtën çështje në ligjëratën 13. Ideja është të thuhet se basaritët nuk mund të përfitojnë më nga favoret e qiellit përmes mirësive që u ka falur natyra. Dhe kjo për shkak të mendimeve dhe punëve të tyre të liga.

[691] Kur erdhi në krye të shtetit, Imam Aliu konstatoi që Kalifi i Tretë u kishte dhuruar të afërmve të tij prona të gjera e shuma të mëdha parashë. Ibn Ebi'l-Hadidi dhe Ebu Uthman el-Xhahizi thonë se, kur muslimanët pushtuan Armeninë, Kalifi ia dha Merwan bin Hakamit gjithë të ardhurat e ekonomisë së

Për Allah, edhe po të ishin shpenzuar për të martuar gra e blerë vajza skllave, do t'i kisha kërkuar e marrë prapë këto pare. Përgjegjësitë në bërjen drejtësi lidhen me shumë fusha e pasojat e saj shkojnë tepër larg në kohë; kush i kupton vështirësitë e bërjes drejtësi, duhet të kuptojë që bërja e padrejtësisë është akoma më e vështirë.

## Ligjërata 16

***Mbajtur në Medinë, kur iu bë betimi i besnikërisë***

Përgjegjësia për çfarë them është e siguruar, sepse jam vet garant i saj. Përkushtimi s'e lë të futet në dyshim atë që i njeh mirë ndëshkimet shembullore të së shkuarës[692]. Sepse, ta dini, që të këqijat që ju kanë mbërthyer për fyti, janë po ato që kanë ekzistuar në fillimet e misionit profetik.

Për Atë Zot, Që dërgoi Profetin me besimin e të vërtetën! Ju do shëmbeni me tërsëllimë, do shkundeni fort, si në sitë, dhe do trazoheni nga i pari tek i fundit, siç trazohet me lugë nëpër kazanët e gatimit, deri sa më të fundmit e më të ndyrët tuaj të dalin në krye, e ata të kreut të bien në fund, deri sa ata që ishin prapa[693] të arrijnë vendet e përparme, e ata që ishin përpara[694] të dalin në vendet e prasme. Për Allah, unë s'kam mbajtur asnjë fjalë të vetme të fshehtë, as kam folur ndonjë gënjeshtër. Unë jam njoftuar për këtë ngjarje e për këtë kohë.

Kini mendjen! Mëkatet janë si kali i hazdisur, që nuk duron fré e e flak drejt e në Ferr atë që e ka shaluar, ndërsa përkushtimi është si ai kali i mësuar, mbi të cilin kalëron me frerët mbërthyer fort në duar kalorësi që është nisur për Parajsë. Ekziston e drejta dhe e gabuara e secila syresh ka pasuesit e vet. Kështu ka qenë në të kaluarën, kur zotëronte e gabuara a kur e drejta zinte vend. Rrallë ndodh që diçka e mbetur pas të dalë në ballë.

Koment i Sejjid Raziut: Në këtë fjalë të shkurtër ka më tepër bukuri nga ç'mund të merret me mend dhe shastitë e saj tejkalojnë çdo vlerësim që mund t'u bëhet. Pavarësisht nga ajo që mund të kapim ne, ajo përmban aq shumë aspekte të elokuencës, sa është e vështirë që të rroken të tëra. Asnjeri

këtij vendi të pasur. Imam Aliu s'u pajtua kurrë me këtë lloj nepotizmi dhe plaçkitjeje të pasurisë së përbashkët. Ai i mori përsëri në thesarin e muslimanëve të gjitha këto prona e pasuri.

692 Që Zoti u ka dhënë popujve të ndryshëm.

693 Fjala është për hipokritët, që në kohën e daljes e të ngjitjes së Islamit kishin mbetur prapa të tjerëve, duke pritur në hije shembjen e tij.

694 Njerëzit, që gjatë po asaj periudhe kishin patur arritje dhe merita të mëdha në përhapjen dhe mbrojtjen e fesë.

nuk mund të prekë dot fundin e thellësisë së tyre dhe askush nuk mund t'i kuptojë këto fjalë të miat, veç në e pastë mësuar mirë këtë art e në qoftë familiar me të gjitha sekretet e tij.

**"Ato s'i kupton dot kush, përveçse ata që dinë."**

(Kur'ani, 29:43).

**Nga e njëjta ligjëratë[695]:**

Kushdo që ka në sytë e tij[696] Parajsë e Skëterrë, nuk synon më, veç të përpiqet e veprojë e ta arrijë suksesin sa më shpejt. Po shpresën mund ta ketë edhe kush kërkon, ndonëse më ngadalë. Kurse kush s'ia del dot e dështon në veprime e detyra, do përballet me mundimet e Ferrit. Rrugët e çoroditjes ndahen majtas e djathtas[697]. Vetëm e mesmja është e drejta, e ajo është Libri i Përjetshëm[698] dhe traditat e Profetit. Ai[699] është burimi i *Sunnet*it dhe pika ku rikthehemi çdo herë.

Ai që mendon tjetërsoj rrënohet e ai që sajon mashtrime zhgënjehet. Kush e kundërshton[I] të drejtën e të vërtetën, bie në greminë. Injorancën e atij që s'njeh veten, s'e shton dot më gjë tjetër. Kush hedh rrënjë[II] të forta në përkushtim, nuk bie kurrë në shkatërrim. Dheu i njerëzve të përkushtuar s'thahet asnjëherë për ujë. Strukuni në shtëpitë tuaja[700] e bëni vetveten[701].

[695] Në këtë pjesë Imam Aliu përshkruan tre llojet e njerëzve në shoqëri, si dhe rrugën më të mirë, që duhet ndjekur në jetë. Me sa duket Sejjid Raziu nuk ka mundur ta gjejë të plotë këtë fragment të ligjëratës. Tre dijetarë të tjerë të mëdhenj të gjuhës arabe dhe autoritete në traditat e Islamit, si Alame Ibn Ebi'l-Hadid el-Mu'teziliu, Alame Ibn Methemi dhe Sheikh Ebu Uthman Xhahizi, kanë gjetur një ligjëratë, teksti i së cilës është shumë më i gjerë se kaq. Më poshtë riprodhohen pjesët që mungojnë sipas Ebu Uthman Xhahizit (shikoni dhe shënimet 700; 701 dhe 704 në vazhdim).

[696] Në një version tjetër, më të plotë, kjo frazë paraprihet nga këto fjalë: "Miqtë tuaj ju mëshirojnë e përkujdesin, por kini parasysh: Në fakt, rruga më e mirë për të përkujdesur veten është që t'i trajtosh të tjerët me konsideratë, simpati e mëshirë".

[697] Në një version tjetër, më të plotë, kjo frazë paraprihet nga fjalët: "Këto tre grupe përbëhen nga njerëzit e zakonshëm, nga engjëjt, madhështia e të cilëve matet me faktin që kontakti me ta është po aq i largët dhe i privilegjuar, sa dhe me qiellin më të lartë (në kosmogoninë e lashtë dhe në periudhën e kristianizmit të hershëm ky qiell përfytyrohej si një sferë e zjarrtë, ku ndodhej banesa e Zotit); dhe, së fundi, nga profetët, të cilët marrin udhëheqje e ndihmë Hyjnore. Përveç këtyre të pestëve, s'ka më të gjashtë. Është i humbur përjetësisht kushdo që pretendon të jetë Imam apo kalif, përveç nesh, apo kushdo tjetër, që futet verbërisht në këtë udhë".

[698] Kur'ani.

[699] Kur'ani.

[700] Në një version tjetër më të plotë, kjo frazë paraprihet nga shprehja: "Është caktuar që ndëshkimi e vdekja të jenë shpërblimi për jetën me vese. Prijësat që nuk i ngrenë sytë tek Zoti kurrë e pas të cilëve ju shkoni, nuk do t'ju çojnë dot në ndonjë fat më të mirë".

[701] Edukojeni veten, reformojeni.

Pendesa është shpina juaj. Mjafton që të lëvdoni vetëm Zotin dhe të qortoni vetëm veten.

---

[I]Në disa versione, pas shprehjes 'men abdaa safhatahu lihakka halaka' janë fjalët 'inda xhahilet-in-Naas'. Në këtë rast fjalia do të thotë: 'Kush i bëhet pengesë së drejtës, vdes i vlerësuar veç nga i padituri'.

[II]Devocion është emri i zemrës dhe mendjes së pushtuar e të frymëzuar nga Madhështia dhe Lavdia Hyjnore. Ai bën që shpirti i njeriut të mbushet me drojën e Zotit, gjë që shpie pashmangshmërisht në rritjen e adhurimit e shtimin e faljeve. Është e pamundur që zemra të jetë plot adhurim Hyjnor dhe kjo të mos shfaqet përkatësisht në veprimet e në sjelljet e njeriut. E meqë droja e nënshtrimi edukojnë zemrën dhe ushqejnë shpirtin, pastërtia e tyre shtohet, sa më shumë që rritet adhurimi. Ja pse fjala '*Takwa*'[702] përdoret në Kur'an për të shprehur herë 'frikë', herë 'adhurim' ose 'përkushtim', dhe herë 'pastërti e shpirtit dhe e zemrës'. Kështu për shembull, në ajetin '*Faijjeje fetekun*'[703], '*Takwa*' është 'frikë', në ajetin '*Wettekullahe hakka tukatihi*'[704], '*Takwa*' nënkupton 'adhurim e devocion'; kurse në ajetin '*men jekhshallaha we jettakhe fauleke humul fa'izun*'[705], '*Takwa*' do të thotë 'pastërti zemre dhe dëlirësi e shpirtit'.

Sipas traditave, '*Takwa*'-së i njihen tre nivele. I pari kërkon ndjekjen e urdhëresave[706] dhe përmbajtjen prej gjërave të ndaluara. Përveç këtyre, niveli i dytë kërkon të shmangen gjërat e papëlqyera dhe të zbatohen gjërat e rekomanduara. Kurse niveli i tretë kërkon që të hiqet dorë edhe nga gjërat e lejuara, nga frika e rënies në teprime. Sipas tyre, shkalla e parë është për njerëzit e zakonshëm, e dyta për fisnikët, kurse e treta për dinjitarët e lartë. Zoti u referohet këtyre tri shkallëve në këtë varg:

**"Atyre që kanë besuar e bërë të mira s'u ngarkohet faj për atë që kanë ngrënë** (më parë)**, sa kohë që janë ruajtur** (nga gjërat e ndaluara)**, kanë besuar e bërë të mira, e sërish ruhen e besojnë më shumë e gjithmonë do ruhen e bëjnë të mira; se Zoti i do ata që bëjnë mirë."**

(Kur'ani, 5:93).

Imam Aliu thotë se vetëm veprimi i mbështetur në devocion është i qëndrueshëm, dhe se do lulëzojë e japë fryte vetëm ai veprim, që ujitet nga devocioni. Adhurim është vetëm ai, në të cilin ekziston ndjenja e nënshtrimit. Lidhur me këtë çështje, Zoti thotë:

**"Si pra!? Është më i mirë kush i ngre themelet mbi frikën e Zotit e Kënaqësinë**

---

702 Devocion; shpjegime më të hollësishme për të jepen në komentet e botimit Urdu (shih më lart).

703 Dhe Mua të më trembeni.

704 Adhuroni Zotin, sepse Ai duhet adhuruar.

705 Druajuni Zotit, se kështu do të jeni njeri i suksesshëm.

706 Të detyrueshme.

**e Tij, apo kush i mbjell shpresat buzë një bregu të gërryer, i cili rrëshket së bashku me të drejt e në lumin e zjarrtë të Skëterrës?! Zoti nuk i udhëzon njerëzit mëkatarë."**

(Kur'ani, 9:109).

Rrjedhimisht, besimi i pambështetur në dije dhe bindje është si ajo ndërtesa e ngritur pa themele, e cila nuk ka forcë dhe qëndrueshmëri, ndërsa çdo veprim që bëhet pa devocion, është si ajo bima që vyshket për mungesë të ujit.

## Ligjërata 17

### *Për ata që janë për drejtësi midis njerëzve, por që s'janë të përshtatshëm për bërjen e saj*

Ndër[I] gjithë njerëzit, dy janë më të urryer përpara Zotit: Njëri është ai që i përkushtohet vetvetes, duke i përdorur liritë e mundësitë që i jepen për qëllime të mbrapshta. Ky njeri largohet nga rruga e drejtë dhe pëlqen të flasë[707] për risira, duke bërë thirrje për në udhë të gabuar. S'ka dyshim që ai është mallkimi i adhuruesve të tij, shmangësi i udhërrëfimit të prijësve para tij, futësi në udhë të gabuar i atyre që e pasojnë në të gjallë e pas vdekjes së tij, mbartësi i mëkateve të të tjerëve dhe preja e grackës së prapësive të tij.

Tjetri është ai që zgjedh paditurinë[708]. Këtij i pëlqen të rrijë midis injorantëve, është i pandjeshëm ndaj punëve të liga e djallëzore, jepet pas intrigave dhe krijimit të grindjeve e përçarjeve midis njerëzve e nuk i vlerëson të mirat e bekimet e paqes. Këtë njeri e quajnë të mësuar ata që i përngjajnë, po ai s'është as i mësuar, as i urtë. Ai del herët nga shtëpia për të mbledhur gjëra që është mirë të jenë pak e keq kur bëhen shumë, dhe rri sa shuan etjen me ujë të ndotur e mbledh gjëra pa kuptim; pastaj ngulet mes njerëzve, sikur të ishte gjykatës i mbaruar, i aftë për të thjeshtësuar gjithçka të ngatërruar për të tjerët. Dhe nëse i vihet përpara ndonjë problem i vështirë, përpiqet ta trajtojë me argumente të padrejta, të pandershme e që nuk kanë të bëjnë fare me çështjen. Në këtë rrugë, ai ngatërrohet keq në mugëtirën e dyshimeve si në një rrjetë merimange, pa e ditur nëse ishte në udhë të mbarë apo të gabuar. Në qoftë se është në rregull, ka frikë mos ka gabuar, dhe kur është gabuar, shpreson se është në të drejtë. I paditur e i keqinformuar, ai sorollatet sa andej këtej në qorrsokak e padije. Ai s'përpiqet të gjejë realitetin e dijes

[707] Haptas.

[708] Nuk thellohet, bazohet në gjysëm të vërteta e koncepte të gabuara.

e i flak hadithet me mosbesim, siç flak era gjethet e thara.

Për Atë Zot, ky njeri nuk është i aftë të zgjidhë çështjet që i dalin, as i duhuri për pozitën që i besohet. Ai e shikon si të padenjë për t'u njohur gjithçka që nuk e njeh. Ai s'e kupton që ajo që është përtej fuqive të tij, është brenda mundësive të të tjerëve. Në qoftë se për të s'është e qartë diçka, hesht, i vetëdijshëm për padijen e tij. Jetët që çon në humbje klithin kundër vendimeve të tij të padrejta, e të drejtat që ai heq duarsh padrejtësisht, murmurijnë kundër tij.

Unë i qahem Zotit për këta njerëz, që jetojnë të paditur e vdesin të çoroditur. Për ata nuk ka asgjë më të pavlerë se Kur'ani, kur recitohet siç duhet recituar, dhe asgjë më me vlerë se Kur'ani, kur vargjet e tij përçudnohen; për ta nuk ka asgjë më perverse sesa virtyti dhe asgjë më të virtytshme sesa vesi.

---

[I]Imam Aliu shikon midis njerëzve si më të urryer e të këqij për Zotin dy lloj personash. Së pari janë ata që janë orientuar gabim edhe në principet më themelore e që tregohen tepër aktivë në përhapjen e së keqes. Së dyti, janë ata që e braktisin Kur'anin e *Sunnet*in dhe japin vendime duke u mbështetur vetëm në imagjinatën e tyre. Ata krijojnë përqark vetes një rreth ithtarësh dhe përhapin kode të ligjeve, që i kanë sajuar vetë ata. Çoroditja dhe imoraliteti i personave të tillë nuk kufizohen vetëm tek këta njerëz. Fara e çoroditjes që mbjellin ata, mbart fryte e rritet në formën e një peme të lartë, që jep strehë e hije për të gabuarit dhe ndihmon në shtimin e numrit të tyre. Pikërisht këta njerëz janë fajtorët e vërtetë, prandaj dhe pesha e mëkateve të të tjerëve do rëndojë mbi shpatullat e tyre, ashtu siç e thotë edhe Kur'ani:

**"Dhe s'ka dyshim që ata do mbajnë barrët e tyre dhe barrët e të tjerëve së bashku me të tyret."**

(Kur'ani, 29:13).

## Ligjërata 18

***Imam Aliu thotë lidhur me nënvlerësimin e dallimeve midis pikëpamjeve të teologëve:***

Kur[I] i del dikujt prej tyre një problem, merr vendim mbi bazën e imagjinatës së vet. Por kur po ky problem i shtrohet një tjetri, ky merr vendim krejt të kundërt. Pastaj të dy këta gjykatës i shkojnë të parit të tyre, atij që i caktoi

në atë post, e ky i pranon të dy vendimet, ndonëse Zoti i tyre është Një dhe i Njëjtë për të dy, Profeti i tyre është një dhe i njëjtë për të dy, dhe Libri i tyre është një dhe i njëjtë për të dy[709].

Mos vallë Zoti ka udhëzuar vërtet të kenë mendime të ndryshme e ata vetëm sa i binden? Apo vallë i ndaloi këto veprime, dhe ata nuk iu bindën? Apo vallë zbriti një fé të paplotë dhe u lut që ta ndihmonin, për ta bërë të plotë? Apo vallë janë partnerë në punët e Tij dhe kanë të drejtë të diktojnë gjëra që Ai duhet t'i pranojë, do apo s'do? Apo mos vallë Zoti i Madh e dërgoi fenë të përsosur, por Profeti nuk diti ta përçonte e ta shpinte nëpër njerëz?

Kur dihet që Zoti i Madhëruar ka thënë,

**"Ne s'kemi lënë asnjë gjë pas dore në Libër** (Kur'an)**."**

(Kur'ani, 6:38).

e kur thotë, gjithashtu, që njëra pjesë e Kur'anit dëshmon pjesën tjetër të tij e që në të nuk ka kundërshti, sepse

**"Po të kishte qenë nga tjetërkush e jo nga Zoti, në të do kishte plot kundërshtira."**

(Kur'ani, 4:82).

S'ka dyshim që ana e jashtme e Kur'anit është e mrekullueshme e brendësia e tij është e thellë[710]. Mrekullitë e tij s'humbasin kurrë, çuditë e tij nuk zhduken kurrë dhe gjërat e tij të koklavitura nuk shpjegohen, përveçse përmes vetë atij.

---

[1]Ka shumë diskutime për problemin nëse ekziston apo nuk ekziston, në të vërtetë, ndonjë porosi e posaçme lidhur me një çështje të dhënë, për të cilën ligji fetar nuk jep argumente të qarta. Ebu'l-Hasan Esh'ariu dhe mësuesi i tij, Ebu Ali Xhijai, janë të mendimit që Zoti nuk ka urdhëruar për raste të tilla ndonjë ecuri të veçantë të veprimit. Sipas tyre, Ai ua ka caktuar teologëve detyrën e gjetjes së saj e marrjen e vendimit përkatës; pra, konsiderohet si e ndaluar gjithçka që ata e mbajnë për të ndaluar, dhe mbahet si e lejuar gjithçka që ata e

---

[709] Veç faktit që në këtë treshe secili është një i vetëm, asnjëri prej tyre nuk ndryshon me kohën, vendin apo situatën.

[710] Në kuptim.

konsiderojnë për të lejuar. Dhe kur njëri ka një pikëpamje e tjetri një tjetër, atëhere le të ketë vendime aq sa ka dhe pikëpamje.

Po kjo do të thotë se secila nga këto pikëpamje do mund të pranohej si rregull i mirëfilltë. Pra, nëse një jurist vendos që të ndalohet majaja e elbit, kurse një tjetër vendos të lejohet, të dyja këto vendime do të ishin korrekte, sipas arsyetimit të mësipërm: Edhe lejimi, edhe ndalimi i përdorimit të saj. Për pasojë, përdorimi i saj do duhej ndaluar, po të pyetej ai që mendon se ky përdorim duhet ndaluar, dhe do duhej lejuar, po të pyetej ai që mendon se duhet lejuar.

Lidhur me këtë doktrinë të drejtësisë së një vendimi juridik, Shehristaniu shkruan:

Një grup teoricienësh mendojnë se në çështjet ku zbatohet Ixhtihadi[711], nuk ka gjë të vendosur për lejimin apo moslejimin dhe, lidhur me to, edhe për të lejuarën e të ndaluarën; pra, çdo gjë që vendos muxhtehidi[712] rezulton e ligjshme dhe në pajtim me porositë e Zotit, që do të thotë se fjala dhe gjykimi i Tij varen nga vendimi i një muxhtehidi. Po të ishte kështu, s'do duhej të kishte më vendime. Sipas kësaj teorie, do duhej që të gjithë muxhtehidët të ishin të pagabueshëm në mendimet e tyre. (*el-Milel we'n-Nihel*, f. 98).

Në këtë rast pranohet sikur muxhtehidi qëndron mbi gabimet, po të gjykojmë që gabimi ndodh pikërisht aty ku hidhen hapa në kundërshtim me realitetin; kjo do të thotë që nuk ka më kuptim të flitet për gabim aty ku vendimit i mungon fare realiteti. Nga ana tjetër, mund të mendohet se muxhtehidi qëndron përmbi gabimet vetëm në rast se pranohet se Zoti i di të gjitha idetë që mund t'i shkojnë në mendje njeriut dhe se ka marrë për secilën prej tyre një vendim përfundimtar. Kjo do kërkonte ose që çdo ideje t'i vihej përkrah një vendim, ose që Zoti të sigurohej se vendimet që marrin muxhtehidët nuk i tejkalojnë urdhëresat e Tij, ose që idetë e çdonjërit prej tyre i korrespondojnë rastësisht njërit apo tjetrit vendim të paracaktuar.

Kurse shkolla[713] imamî ka një teori tjetër, dhe pikërisht: Zoti s'ia njeh askujt të drejtën të nxjerrë ligje, as ia ka besuar ndonjë çështje opinionit të muxhtehidit, e as ka caktuar qysh më parë urdhëresa të shumta praktike për rastet e diskutueshme. Është e qartë se, në qoftë se muxhtehidi nuk do mund të arrinte në një vendim real, atëhere

[711] Ushtrimi i autoritetit dhe dhënies së gjykimit të pavarur lidhur me çështje që kanë të bëjnë me shkencat fetare dhe më specifikisht Ligjin Islam, nga ana e atyre që zotërojnë kualifikimet e domosdoshme tradicionale. (S.H. Nasr, *Ideals and Realities of Islam*, f. 176).

[712] Njeriu i cili ka fituar të drejtën për të ushtruar ixhtihad (për të gjykuar në mënyrë të pavarur probleme fetare), falë mjeshtërimit në shkencat fetare e integritetit të karakterit. (po aty, f. 177).

[713] Në arabisht, *medhheb*.

atij dhe pasuesve të tij do t'u mjaftonte për të vepruar çfarëdo lloj ideje, që do mund të përftohej nga hetimi dhe shoshitja e fakteve. Vendimet e këtij lloji janë aparente, që do të thotë se merren në vend të një vendimi të vërtetë. Në këtë rast muxhtehidi ndihet i shfajësuar, dhe kjo për faktin se s'ka një urdhëresë të vërtetë. Ai mendon se bëri gjithë ç'mundej për t'u zhytur në oqeanin e thellë e për të hetuar fundin e tij e se s'ishte faji i tij që mundi të mblidhte vetëm guaska të zakonshme deti, në vend të perlave. Por të paktën ai s'thotë që të tjerët duhet t'i marrin guaskat e tij si perla, apo që t'i shesin si perla. Është tjetër çështje fakti që Zoti, që ia sheh përpjekjet, mund t'i bëjë ulje në çmim, që përpjekja të mos i shkojë kot e të mos lëndohet në zellin e tij.

Në se do të ndiqej teoria e korrektësisë, atëhere do duhej pranuar si korrekt çdo opinion e çdo verdikt mbi ligjin, siç vë në dukje edhe Maibazi në '*Fataweh*':

Lidhur me këtë problem është e drejtë pikëpamja që shpreh el-Esh'ariu. Prej saj rezulton se opinionet që dallojnë nga njëri-tjetri duhet të jenë të gjitha të rregullta. Pra, kini mendjen! Mos ushqeni mendime të liga për teologët e mos e hapni gojën për t'i sharë.

Po, nëse teoritë kontradiktore e pikëpamjet e kundërta pranohen si korrekte e nuk paska fare shans që vendimet e një muxhtehidi të zakonshëm të jenë të gabuara, pse u dashkan parë si gabime në vendimmarrje veprimet e disa individëve të shquar? Në qoftë se teoria e korrektësisë do të ishte e drejtë, do duheshin parë si të drejta edhe veprimet e Mu'avies e të Aishes; e nëse, megjithatë, veprimet e tyre gjykohen si të gabuara, atëhere do duhej të pranonim që dhe Ixhtihadi mund të futet në rrugë të gabuar, e kjo do çonte në rrëzimin e teorisë së korrektësisë. Atëhere do duhej që vendimi të analizohej në bazë të kontekstit të ngjarjes, duke gjykuar nëse faktori që nuk e pengoi Aishen të ndërmerrte këtë akt ishte feminiliteti i saj, dhelpëritë e Mu'avies, apo tjetër gjë. Në fakt, teoria e ko-rrektësisë është hedhur për të maskuar shkeljet që duhen bërë për arritjen e synimeve të caktuara, duke i veshur me fjalët e Zotit si një lejekalim drejt tyre e si një argument që u mbyll gojën tërë atyre që do mund të flisnin kundër veprimeve të padrejta.

Në këtë ligjëratë Imam Aliu flet për ata që shmangen nga udha e Zotit e enden në terrin e fantazisë duke mbyllur sytë para dritës, për ata që e bëjnë Besimin fli të pikëpamjeve dhe opinioneve të tyre dhe nxjerrin rregulla të reja e marrin vendime prej vet mendjes së tyre, duke prodhuar efekte që kundërshtojnë njëri-tjetrin e duke u strukur nën strehën e teorisë së korrektësisë; ndërkohë, i shesin vendimet e tyre kontradiktore dhe opozitare sikur vijnë nga vetë Zoti, sikur secili nga ata përfaqëson Zbulesën Hyjnore e sikur asnjë prej tyre nuk mund të jetë i padrejtë apo të gabojë në ndonjë rast. Duke mos e miratuar këtë pikëpamje, Imam Aliu thotë:

1. Përderisa Zoti është Një, Libri është një dhe Profeti është një, del se dhe feja që

praktikohet duhet të jetë një. Dhe meqë feja është një, si mund të mbajë qëndrime kontradiktore për të njëjtën çështje? Sepse është e qartë që vendimet kontradiktore merren vetëm nëse autorët e tyre harrojnë urdhëresat fetare, janë të shpërqendruar, janë çmendur e budallallepsur, ose duan vet që të futen në qorrsokak, ndërkohë që Zoti e Profeti qëndrojnë mbi të gjitha mangësitë e nuk mund të mbartin kundërshti të tilla. Në fakt, këto kundërshti janë fryt i fantazive e pikëpamjeve të njerëzve që kanë prirje t'i shtrembërojnë orientimet e fesë me produktet e imagjinatës së tyre.

2. Zoti ose duhet t'i ketë ndaluar këto kundërshti, ose të ketë urdhëruar krijimin e tyre. Po, nëse ka urdhëruar ekzistencën e tyre, ku është urdhri përkatës e në ç'vend është shkruar? Sepse për ndalimin Kur'ani thotë:

**"Thuaj: 'Ju ka lejuar Zoti, apo po thurni gënjeshtra kundër Zotit?'"**

(Kur'ani, 10:59).

Kjo do të thotë se ajo që nuk pajtohet me urdhrin Hyjnor, është trillim. Por trillimi është i ndaluar e i jashtëligjshëm. Në botën tjetër s'ka sukses, as arritje, as lulëzim e as të mirë për ata që trillojnë. Kështu Zoti thotë:

**"Dhe mos flisni gënjeshtra me gojën tuaj kur thoni, kjo lejohet e ajo ndalohet, për të mashtruar kundër Zotit; kush thur mashtrime kundër Zotit, nuk ka sukses."**

(Kur'ani, 16:116).

3. Nëse Zoti e ka lënë fenë të paplotësuar dhe shkaku për lënien e saj gjysmake ka qenë fakti se Ai s'mund të bënte pa ndihmën e njerëzve për plotësimin e saj, duke pranuar, në këtë mënyrë, të ndajë me ta funksionin ligjvënës, kjo pikëpamje nuk të çon tjetërkund, përveçse në politeizëm. Po, nëse Ai e zbriti besimin të plotë, del se ka qenë Profeti që ka dështuar në transmetimin e tij, përderisa paska lënë boshllëqe që duhet t'i mbushin të tjerët me fantazinë e imagjinatën e tyre. Kjo do të ishte një dëshmi e dobësisë së Profetit e dyshim i rëndë mbi aftësitë e Zotit për të zgjedhur. Zoti na ruajtë nga një dyshim i këtillë!

4. Në Kur'an Zoti thotë se nuk ka lënë gjë jashtë Librit dhe se ka qartësuar çdo gjë për çdo problem. Për pasojë çdo vendim i marrë në konflikt me Kur'anin del jashtë kodit fetar dhe nuk mbështetet mbi dijen e njohjen, apo mbi Kur'anin e Sunnetin; ai është vetëm opinion e gjykim personal e s'mund të mendohet se është në pajtim me fenë apo besimin.

5. Kur'ani është bazë e themel i fesë, si dhe burimi më i parë i ligjeve të Sheri'atit. Nëse ligjet e Sheri'atit do ishin kontradiktore, ky fakt do provonte kontradiksionin e tij, dhe nëse

në të do të kishte kontradikta, ai s'do mund të ishte më Fjalë e Zotit. Po, derisa ai është Fjala Hyjnore, ligjet e Sheri'atit nuk mund të jenë kontradiktore, e kjo do të thotë se qëndrimet e kundërta e të ndryshme nuk mund të pranohen si korrekte, as vendimet fantaziste nuk mund të shikohen sikur burojnë prej porosive Kur'anore.

## Ligjërata 19

***Imam Aliu po mbante një fjalë nga minberi i xhamisë së Kufas, kur Ashas bin Kejsi[714, I] e kundërshtoi dhe i tha: "O Prijës i Besimtarëve, kjo[715] nuk flet në favor tënd, po kundër teje"[II]. Imam Aliu e shikoi me zemërim e i tha:***

Ti s'mund ta dish çfarë është pro meje e çfarë është kundër meje! Nëma e Zotit e e gjithë botës rëntë mbi ty! Ti je veç endës e bir endësi. Je bir heretiku, por dhe ti vetë je hipokrit. Ti je burgosur një herë nga të pafetë e një herë tjetër nga muslimanët, dhe të dy herët nuk mundën të të shpëtojnë nga prangat e zinxhirët as pasuria, e as prejardhja. Njeriu që komploton për t'i shkuar në thikë të afërmit e vet dhe i hap rrugë vdekjes dhe shkatërrimit të tyre, meriton urrejtjen e tyre dhe mosbesimin e tërë njerëzve.

Sejjid Raziu shënon se ky njeri ishte burgosur një herë kur ishte i pafé, dhe herën tjetër në ditët e Islamit. Sa për cilësimin e tij nga Prijësi i Besimtarëve si njeriu që komplotoi për të shkuar në thikë njerëzit e tij, këtu flitet për konfliktin e Ashas bin Kejsit me Khalid bin Welidin, në Jemame, kur i mashtroi njerëzit e vet dhe kurdisi një dredhi, duke ia dorëzuar Khalidit që të gjithë. Pas kësaj i vunë nofkën '*Urfun Nar*', që në gjuhën e tyre do të thotë 'tradhtar'.

---

[I]**Ashas bin Kejs el-Kindi**

Emri i tij i vërtetë është Madi Karb dhe mbiemri Ebu Muhammed, por njihet më shumë me emrin Ashas[716] nga flokët e tij gjithmonë të shprishur. Kur u shpall Profetësimi, erdhi në Mekë bashkë me fisin e tij dhe Profeti e ftoi të pranonte Islamin, por as ai dhe as fisi i tij nuk pranuan. Pas Hixhretit, Islami u forcua dhe njohu shtrirje të vrullshme. Në Medinë nisën të vinin dërgata të ndryshme, që takonin Profetin e futeshin në Islam, mes tyre edhe ai

---

[714] Ashas bin Kejsi ishte nxitës kryesor i trazirave në betejën e Siffinit. Si rezultat i tyre, fitorja e arritur kundër Mu'avies mbeti gjysmake, gjë që i dha atij kohë e mundësi për të rifituar pozitat e humbura.

[715] Që thatë tani.

[716] Ai që i ka flokët e shprishura.

me Beni Kindët e tij. Autori i *el-Isti'ab*-it shkruan se, pas vdekjes së Profetit, ky njeri u rikthye në paganizëm; po kur e sollën të burgosur në Medinë gjatë Kalifatit të Ebu Bekrit, u kthye sërish në Islam, por prapë sa për sy e faqe. Siç thotë Sheikh Muhammed Abduhu në shënimet e tij për '*Nehxhul Belaga*',

> Ashasi ishte sahab i Aliut siç ishte Abdullah bin Ubej bin Seluli sahab i Profetit; po që të dy ishin hipokritë të kalibrit më të lartë.

Ashasi e kishte humbur njërin sy në betejën e Jermukut dhe Ibn Kutejbe e përmend në *el-Ma'arif* në listën e të verbuarve nga njëri sy. Motra e Ebu Bekrit, Ummi Farva binte Ebi Kuhafe, e cila kishte qenë dikur gruaja e një Azadi e pastaj e një Tamim Darmi, u martua pikërisht me këtë Ashas për herë të tretë. Me të pati tre djem: Muhammedin, Isma'ilin e Is'hakun. Të dhënat biografike tregojnë se edhe ajo ishte e verbër nga njëri sy. Ibn Ebi'l-Hadidi citon këtë pohim të mëposhtëm të Ebu'l-Faraxhit, ku del se Ashasi është përfshirë në vrasjen e Imam Aliut:

> Natën e vrasjes, Ibn Mulxhemi kishte shkuar te Ashas bin Kejsi e të dy bashkë ishin tërhequr në një skutë të xhamisë. Rrinin ulur, kur aty pari kishte kaluar edhe Hixhr bin Adi, i cili kishte dëgjuar Ashasin te i thoshte Ibn Mulxhemit: "Nxitohu tani, ose ndryshe do të të marrë në qafë drita e agimit". Kur dëgjoi këtë, Hixhri i tha Ashasit: "O qorr, mos po bëhesh gati të vrasësh Aliun!?", dhe kishte nxituar për tek Prijësi i Besimtarëve. Po Ibn Mulxhemi u tregua më i shpejtë dhe e goditi Aliun me shpatë; kur arriti Hixhri, njerëzit po thërrisnin: "Aliu është vrarë!"

Po kështu, ishte bija e tij ajo që vrau Imam Hasanin duke e helmuar. El-Mes'udi shkruan:

> E shoqja e Hasanit, Xhuda binte Ashas, e helmoi të shoqin, se Mu'avia kishte bërë me të një marrëveshje të fshehtë, sipas së cilës, po t'ia dilte të vriste Hasanin, do t'i jepte njëqind mijë Dirham dhe do ta martonte me Jezidin. (*Muruxh udh-Dheheb*, Vol. 2, f. 650).

Djali i tij, Muhammed bin Ashasi, ka qenë shumë aktiv në futjen në kurth të Muslimit, në Kufa, dhe në vrasjen e Imam Huseinit, në Qerbela. Po, me gjithë këto krime, ai është mes atyre, nga të cilët kanë sjellur tradita Bukhariu, Muslimi, Ebu Da'udi, Tirmidhiu, Nesa'iu dhe Ibn Maxhehu.

[II]Pas betejës së Nehravanit, Imam Aliu po mbante një ligjëratë në xhami të Kufas lidhur me pasojat e dëmshme të 'Arbitrimit', kur një burrë u ngrit e tha: "O Prijës i Besimtarëve, ti u përpoqe në fillim të na ktheje mendjen nga ky arbitrim, pastaj e lejove ti vetë. Nuk e kuptojmë se cili nga këta dy qëndrime ishte më i drejtë e më i përshtatshëm". Kur dëgjoi këto fjalë, Imam Aliu përpoqi të dy duart dhe tha: "Ky është shpërblimi i atij që heq dorë nga qëndrimi i vendosur". Kjo do të thoshte, se ky qëndrim kishte ardhur si pasojë e vetë veprimeve të tyre, sepse ishin ata që e braktisën urtësinë e qëndrimin e vendosur e ngulën këmbë për arbitrim; por Ashasi e kuptoi këtë thënie sikur Imam Aliu shprehte keqardhjen që e kishte pranuar arbitrimin, prandaj tha: "O Prijës i Besimtarëve,

kjo të ngarkon ty me faj të madh”. Atëhere Imam Aliu iu përgjigj me ashpërsi:

> Ti s’e kupton ç‘po them unë dhe nuk e merr vesh ç’është pro meje e ç’është kundër meje! Ti je veç endës e bir endësi, i edukuar nga të pafetë dhe hipokritët. Mallkimi i Zotit dhe i gjithë botës rëntë mbi ty!

Komentatorët paraqesin disa arsye, pse Imam Aliu e quajti Ashasin endës. Arsyeja e parë është se ai e i ati ushtronin zanatin e pëlhurëendësit, si shumica e njerëzve të vendlindjes së tij; ai është quajtur ‘endës’ për të nxjerrur në dukje profesionin e tij të rëndomtë, sepse Xhemenitët kanë dhe zeje të tjera, po më kryesorja që ushtrohej ndër ta ishte endja. Duke përshkruar zanatet e tyre, Khalid bin Safwani përmend si të parë pikërisht endjen:

> Ç’mund të thuhet për një popull, që përbëhet vetëm nga endës, ngjyrues lëkurësh, majmun-mbajtës dhe ngarës gomerësh! Edhe bufi ua zbulon hilet! Shtëpitë e tyre i kanë pushtuar minjtë dhe komandën e tyre e kanë gratë. (*el-Bejan we’t-Tabi’in*, Vol. 1, f. 130).

Arsyeja e dytë është që ‘*Hajaka*’ do të thotë dhe ‘ecje duke u tundur në të dy anët’; duket se Ashasi është quajtur ‘*hajek*’ sepse ishte fodull dhe e kishte zakon të ecte supengritur e duke u përdredhur.

Arsyeja e tretë është më e qartë e më domethënëse: Ai është quajtur endës për të vënë në dukje inercinë e tij mendore e qenien e pazhvilluar intelektuale të tij. Në fakt endësit janë mbajtur përherë përfaqësues tipikë e proverbialë të personave mendërisht të prapambetur. Zgjuarsia e urtësia e tyre mund të gjykohen lehtë nga fama që kanë marrë gafat e tyre, si dhe nga fakti që askush e asgjë s’e fiton statusin e proverbiales, pa disa karakteristika të veçanta. E meqë këtë e dëshmon dhe Imam Aliu, atëhere s’ka më nevojë për argumente e arsyetime të tjera.

Së fundi, ky cilësim i bëhet një njeriu që intrigonte kundër Zotit e Profetit duke përdorur mjetin më tipik të hipokritëve: Endjen e intrigave. Kështu në *Wasa’il ush-Shi’a* thuhet:

> Është përmendur në prani të Imam Xha’fer Sadikut që endësi është i nëmur, dhe ai shpjegoi se në këtë rast endësi përqaset me ata që thurin komplote kundër Zotit dhe Profetit.

Pas fjalës ‘endës’ Imam Aliu përdor fjalën ‘hipokrit’, pa vendosur asnjë lidhëse mes tyre, pikërisht për të vënë në dukje afërsinë e kuptimeve të tyre. Pastaj, nisur nga këto cilësi të hipokrizisë e intrigimit, ai shpall se një person i tillë meriton mallkimin e Zotit e gjithë të tjerëve, sepse Zoti i Lartë thotë:

> **“Sigurisht, Zoti mallkon këdo që fsheh çfarë ka dërguar nga faktet dhe porositë e Tij, që Ai ua ka treguar njerëzve qartë në Libër, dhe atë e mallkojnë dhe ata që mund të mallkojnë.”**

(Kur’ani, 2:159).

Pas kësaj Imam Aliu thotë: “Ti s’mund të mohosh poshtërimin e burgimit kur ishe

i pafé; ky turp nuk t'u kursye as pas pranimit të Islamit, kur re sërish në burg". Ngjarja se si u zu rob kur ishte i pafé ndodhi kështu: Fisi Murat kishte vrarë babain e tij, Kejsin, dhe ai[717] mblodhi luftëtarët e fisit Kinde e i ndau në tre grupe. Njërin grup e drejtonte vet, tjetrin ia besoi Kabsh bin Haniut, kurse të tretin e vuri nën komandën e Kasha'm bin Erkamit. Pas kësaj u nis të hakmerrej kundër Muratajve, por fati i tij i keq deshi që ai të sulmonte fisin Harith bin Ka'bin në vend të tyre. Si rezultat Kabsh bin Haniu dhe Kasha'm bin Erkami u vranë, kurse ai vet ra rob. Më në fund e liruan, pasi pagoi tre mijë deve si çmim lirie. Kur thotë që 'pasuria e origjina nuk mundën të të shpëtojnë nga asnjëri prej tyre', Imam Aliu nuk ka parasysh '*Fidias*'in[718], sepse ai u lirua pasi e pagoi shumën e kërkuar; ai synon të tregojë që as bollëku i pasurisë, as pozicioni e prestigji i lartë, që kishte ndër njerëzit e tij, nuk mundën ta shpëtojnë nga çnderimi i rënies në robëri.

Ngjarja e robërisë së tij të dytë është kjo: Pasi vdiq Profeti i Islamit, ndodhi një trazirë në zonën e Hazramutit. Kalifi Ebu Bekr i shkroi governatorit të vendit, Ziad bin Lebidit, ta rifitonte besnikërinë e banorëve të atij vendi dhe të mblidhte prej tyre zekatin e lëmosha të tjera. Ziad bin Lebidi shkoi te fisi i Amir bin Mu'avies për të marrë zekatin, por aty ra në merak të madh pas një deveje të Shaitan bin Harit, që ishte mjaft e bukur e trupmadhe. Ai i kërceu sipër dhe e bëri të tijën. Shaitani nuk ishte dakord ta lëshonte devenë dhe i tha të merrte një tjetër në vend të saj, por Ziadi nuk donte t'ia dinte. Atëhere Shaitani thirri në ndihmë të vëllanë, A'dab bin Hixhrin. Sherri vazhdoi gjatë, por Ziadi s'pranonte kurrsesi të hiqte dorë nga ajo deve dhe këmbëngulte në kërkesën e tij. Më në fund të dy vëllezërit thirrën në ndihmë Mesruk bin Madi Karbiun. Edhe Mesruku ushtroi të gjithë urtësinë e tij që Ziadi të tërhiqej, po ai s'dëgjonte. Atëhere Mesruku u inatos, e zgjidhi devenë e ia dha Shaitanit. Kjo e tërboi fare Ziadin, i cili mblodhi njerëzit e tij dhe u bë gati për luftë. Në krahun tjetër u mblodh fisi Veliat për t'i bërë ballë, por nuk mundën t'ia dilnin dot Ziadit e u thyen keqas prej tij. Gratë ua morën e pasuritë ua plaçkitën. Më në fund, kush mbeti gjallë u detyrua të gjente strehim tek Ashasi. Ashasi u premtoi t'i ndihmonte, nëse do ta pranonin si sundimtar të tyre. Kushti i tij u pranua, madje u bë edhe kurorëzimi formal i tij. Pas kësaj, ai ngriti një ushtri dhe u nis kundër Ziadit.

Ndërkohë Ebu Bekri i kishte shkruar sundimtarit të Jemenit, Muhaxhir bin Umeje, që t'i shkonte në ndihmë Ziadit me një repart. Muhaxhiri ishte nisur me trupat e tij dhe të dy palët u gjetën ballë për ballë në Zerkan. Sa panë njëri-tjetrin, nxorrën shpatat e nisën të përleshen. Më në fund Ashasi iku nga fusha e betejës së bashku me njerëzit, që i mbetën, dhe u mbyll në fortesën e Nuxherit, ku kundërshtarët e rrethosën dhe e mbajtën të izoluar. Ashasi mendonte edhe për sa kohë mund të qëndronte i mbyllur në fortesë me gjithë ato

[717] Ashasi.

[718] Shuma e parave që paguhet për t'u çliruar nga robëria.

mungesa në njerëz e pajisje dhe vriste mendjen si të gjente një rrugëdalje. Një natë doli hajduçe që nga fortesa, takoi Ziadin dhe Muhaxhirin dhe u muarr vesh fshehurazi me ta që t'u hapte dyert e saj, me kusht që t'u jepej mbrojtje të nëntë anëtarëve të familjes së tij. Kushti iu pranua e i thanë të shkruante emrat e këtyre nëntë personave. Ashasi i shkroi e ua dha, po harroi të vinte në listë emrin e tij, duke provuar kështu mençurinë proverbiale prej endësi. Si e bitisi këtë punë, u tha njerëzve të tij se u kishte siguruar mbrojtje dhe se duheshin hapur dyert e fortesës. Dyert u hapën e forcat e Ziadit u futën brenda. Ashasi u kujtoi mbrojtjen që ishte premtuar për familjen e tij, por ushtria e Ziadit iu përgjigj se kjo s'ishte e vërtetë, sepse mbrojtja ishte kërkuar vetëm për nëntë nga anëtarët e familjes së tij dhe se i kishin me vete emrat e tyre. Pastaj s'e zgjatën, po shkuan në shpatë tetëqind burra e masakruan disa gra. Vetëm nëntë burra u lanë të lirë, sipas marrëveshjes, kurse çështja e vet Ashasit doli më e ndërlikuar nga ç'e kishte parashikuar ai. Më në fund u vendos që ai të çohej në Medinë i lidhur me zinxhirë, bashkë me njëmijë gra robinja. Rrugës të afërmit e tij dhe të tjerët e mallkonin me zë të lartë e gratë e quanin tradhtar e vrasës të njerëzve të tij. Ç'tradhti tjetër mund të ishte më e madhe?

Po kur erdhi në Medinë, Ebu Bekri e la të lirë. Me atë rast, u martua me Ummi Farvan.

## Ligjërata 20

### *Vdekja dhe mësimet që duhen nxjerrë prej saj*

Sikur të mund të shikonit, çfarë kanë parë ata që vdiqën, do ishit tronditur dhe shastisur. Atëhere do dëgjonit e do bindeshit. Po ajo ç'panë ata, është ende pas perdes që ju ndan prej tyre[719].

Shumë shpejt do bjerë dhe ajo perde. Juve ju është treguar, po të kishit ditur të shikonit, ju është thënë, po të kishit ditur të dëgjonit, jeni ftuar në udhën e drejtë, mjaft ta pranonit udhëheqjen, jeni thirrur me zë të lartë drejt shembujve mësimdhënës dhe ju është tërhequr vëmendja me çështje që ju paralajmërojnë të bëni kujdes. Unë ju kam folur me të vërteta. Pas lajmëtarëve qiellorë[720], vetëm njeriu mund t'ju përçojë mesazhe nga Zoti. E pra, ajo që ju bëj të ditur, ju vjen nga Zoti.

[719] Pas vdekjes.

[720] Engjëjve.

## Ligjërata 21

***Këshilla për të mos e ngarkuar veten në këtë botë***

Përpara është vendi për ku shkoni[721] e prapa ju grah ora[722]. Mbajeni veten të lehtë[723] dhe nxitoni të kapni kë është përpara[724]. Më të parët tuaj[725] presin më të prasmit tuaj.

Sejjid Raziu thotë: Në qoftë se do të vihej në balancë me ndonjë thënie tjetër, veç fjalës së Zotit dhe të Profetit, kjo thënie e Aliut do të kishte rënduar më shumë dhe do të kishte qenë më e lartë në çdo pikëpamje. Shprehja 'mbajeni veten të lehtë e nxitoni të kapni ...' është më e shkurtra, që është dëgjuar ndonjë herë e që përçon një kuptim të tillë, kaq të thellë. Sa i gjerë është kuptimi i saj e sa i kulluar burimi i urtësisë së saj!

Madhështia dhe domethënia e kësaj fraze analizohet hollësisht në librin tonë *Khasa'is*.

## Ligjërata 22

***Kur u lajmërua për shkeljen e betimit të besnikërisë***

Kini mendjen! Shejtani ka hedhur në veprim veglat e tij, ka mbledhur ushtrinë e tij e bën çdo gjë që e keqja të arrijë qëllimet e saj të mbrapshta dhe e mira të kthehet në vendin që ka pasur. Për Allah, ata s'më hedhin faje të qena dhe s'bëjnë drejtësi midis meje e vetes së tyre.

**Një kritikë e veprimeve të tyre:**

Ata më kërkojnë një të drejtë që e kanë braktisur vet, dhe një gjak që e kanë derdhur[I] vet. Po të kisha qenë shok me ta në këtë ngjarje, do kishin pasur pjesë në të edhe ata. Por ata e bënë pa mua, andaj le t'i vuajnë vetëm pasojat. Argumenti i tyre më i rëndësishëm kundër meje është, në fakt, kundër vetë atyre. Ata po mëkohen nga një mëmë, gjoksi i së cilës ka shterur tashmë.

[721] Parajsa apo Skëterra.

[722] E vdekjes suaj.

[723] Nga barra e mëkateve dhe e veseve.

[724] Në merita.

[725] Që ju kanë paraprirë, që janë larguar nga kjo botë përpara jush.

Ata po ringjallin risi që janë vyshkur tashmë. Sa zhgënjyes ky sfidant[726], që nuk dihet kush është e ç'gjëje i përgjigjet. Jam i lumtur që u shter në sy të tyre arsyeja e Zotit dhe që Ai di çdo gjë për ta.

**Kërcënimi për të shpërthyer luftë kundër tyre:**

Nëse ata refuzojnë[727], unë do t'u tregoj tehun e shpatës sime, që di mirë e mjafton për të kuruar të shtrembrën e për t'iu bërë krah së Drejtës. Veç më habit një gjë: Më sjellin fjalë të shkoj te ata të ndeshem me heshta dhe të bëhem gati për t'u therur me shpata. Vajtojcat qafshin mbi koka të tyre! Nuk kam patur asnjëherë frikë nga asnjë lloj luftimi, sepse nuk ka ndeshje që të më vërë në rrezik. Zoti më ka dhënë siguri të plotë në besim dhe unë nuk kam dyshuar kurrë në të.

---

[I]Kur u akuzua për vrasjen e Kalifit të Tretë, Imam Aliu mbajti këtë fjalim, me të cilin i hidhte poshtë këto shpifje. Ai thotë lidhur me ata që e fajësonin:

> Këta kërkues të hakmarrjes s'mund të thonë që vrasësi jam unë dhe që të tjerët janë të pafaj; dhe as mund të falsifikojnë ngjarjet e dëshmuara, për të thënë që nuk kanë gisht në to. Pse, atëhere, më veçojnë si më kryesorin për këtë gjakmarrje? Do duhej që me mua të bashkonin dhe vetveten. Po nëse unë dal i larë nga ky fajësim, ata nuk do mund të lahen kurrsesi. E si mund ta shpëtojnë veten nga ky ndëshkim? E vërteta e kësaj pune qëndron ndryshe. Duke m'a hedhur mua këtë faj, ata përpiqen që unë të sillem me ta në të njëjtën mënyrë, me të cilën janë mësuar tashmë. Po më kot presin nga unë që të ringjall reformat e regjimeve të mëparshme. Sa për luftën, s'kam patur frikë ndonjëherë e as tani nuk kam. Zoti m'a di qëllimin dhe di, gjithashtu, që ata që janë ngritur nën pretekstin e hakmarrjes, janë vetë vrasësit e tij.

Historia dëshmon se njerëzit që organizuan trazirat që shpunë në vrasjen e Uthmanit dhe penguan edhe varrimin e tij në varrezën e muslimanëve, duke hedhur gurë mbi arkivolin e tij, ishin po ata, që u ngritën për t'i marrë gjakun. Në krye të listës së tyre janë emrat e Talha bin Ubeidullahut, Zubeir bin Ewamit dhe Umm ul-Mu'minin, që u treguan tepër energjikë në të dy rastet. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Ata që shkruan për historinë e vrasjes së Uthmanit, pohojnë se ditën e vrasjes së tij Talhai e kishte mbuluar fytyrën me një vel, që ta fshihte nga sytë e njerëzve; e ashtu i

---

[726] Që më fton në betejë.

[727] Të binden.

maskuar, lëshonte shigjeta drejt shtëpisë së Uthmanit.

Lidhur me pikëpamjet e Zubeirit për këtë çështje, ai shkruan:

> Historianët pohojnë se Zubeiri thoshte shpesh: "Vriteni Uthmanin se e ka ndryshuar besimin tuaj". Njerëzit i thoshin: "Po djali yt, që i rri roje tek dera?" Ai u përgjigjej: "Uthmani duhet vrarë dhe sikur të humbet djali im. Nesër Uthmani duhet të shtrihet kufomë në Sirat". (*Sherh Nehxhul Belaga* nga Ebi'l-Hadid, Vol. 9, f. 35-36).

Ibn Abd Rabbih shkruan për Umm ul-Mu'minin:

> Mughire bin Shube erdhi te Aisheja e ajo i tha: "O Ebu Abdullah, unë kisha dashur të ishe me mua Ditën e Xhemelit; të shihje se si shigjetat shponin tendën time, bile njëra më goditi edhe në trup". Mughire i tha: "Sa do kisha dashur të të kishte vrarë ndonjë prej tyre!" Ajo u hodh: "Zoti të ndjeftë! Pse kështu?" Dhe ai u përgjigj: "Që ta shlyeje disi atë që ke bërë kundër Uthmanit".
>
> (*el-Ikd ul-Ferid*, Vol. 4, f. 294)

## Ligjërata 23[728]

***Për të shmangur zilinë e për t'u sjellur mirë me farefisin***

Urdhrat Hyjnore zbresin nga qielli mbi dhé si pikat e shiut e i sjellin gjithsecilit ç'i është caktuar, qoftë ajo me bollëk apo pak. Po nëse vëllai ka bollëk në pasuri e pasardhës, kjo s'duhet të mundojë njeri. Sa kohë që muslimani s'bën vepra që trimërojnë njerëzit e ulët e që e bëjnë t'i uli sytë[729], kur i zbulohen, është si ai bastexhiu që shpreson ta arrijë fitoren qysh në tendosjen e parë të harkut, duke mbuluar kështu edhe humbjet e pësuara më parë.

Muslimani që s'u është futur punëve të mbrapshta, pret vetëm njërën nga dy gjërat e mira: Ose thirrjen nga Zoti - e çdo gjë që është me Zotin, është më e mira gjë për të; ose mjetet e tij të jetesës. Tashmë ai i ka fëmijët e pasurinë dhe gëzon besim e respekt. Por pasuria e fëmija janë të korra të kësaj bote, kurse frytet e botës tjetër t'i jep vetëm virtyti. Ndodh që Zoti ua jep disave të gjitha këto gjëra bashkë.

---

[728] Në këtë ligjëratë Imam Aliu këshillon të varfrin të mos ia ketë zilinë të pasurve dhe këshillon të pasurin të përkrahë e ndihmojë të varfrit.

[729] I turpëruar.

Ruhuni nga Zoti, për shkak të asaj që ju tha t'i shmangeshit, dhe kijani frikën, përndryshe s'do t'ju vlejnë shfajësimet. Veproni pa dashur të bini në sy e t'ju dëgjohet zëri[730]. Kur dikush vepron për hir të dikujt tjetri, Zoti ia llogarit tjetrit të gjithë këtë veprim të tijin. Ne i kërkojmë Zotit të na japë vendin e dëshmorit, shoqërinë e të virtytshmëve dhe miqësinë e profetëve.

O njerëz! Asnjë, qoftë edhe i pasur, s'mund të bëjë pa të afërmit e vet dhe pa përkrahjen e duarve e gjuhëve të tyre. Vetëm ata janë mbështetja pas shpinës së tij e mund t'i largojnë hallet prej tij, vetëm ata i gjenden kur i bien telashe mbi kokë. Kujtimi i mirë i njeriut, që Zoti mban gjallë tek të tjerët, vlen më shumë se pasuria që ai ka lënë për të tjerët.

**Në po atë ligjëratë:**

Hapni sytë! Nëse dikush prej jush shikon të afërmin në mjerim e në nevojë, nuk duhet t'ia kursejë ndihmën, por t'i japë nga ajo që nuk ka për t'u shtuar, po të mos japë, e që s'bëhet aspak më pak, nëse jep. Kush heq dorë nga mbështetja e njeriut të tij, heq vetëm një dorë; po kur të jetë vet ai në nevojë, do t'ia mohojnë shumë duar dhënien e mbështetjes. Vetëm me sjellje të mirë e të ëmbël mund të fitohet dashuria e përhershme e të afërmve.

Sejjid Raziu thotë: Në këtë ligjëratë '*gafira*' ka kuptimin 'bollëk, tepri', dhe kjo lidhet me thënien Arabe '*xhemul gafir*' ose '*xhema-ul gafir*', që do të thotë 'dendësi gjërash'. Në disa versione, në vend të '*gafira*' përdoret '*afvata*'. '*Afva*' do të thotë 'gjëja e mirë' ose 'pjesa e zgjedhur e diçkaje'. Thuhet '*akaltu afva-tat-taa'm*' për të kuptuar 'hëngra një gjellë të zgjedhur'. Prijësi i Besimtarëve shpalos bukur, gjithashtu, kuptimin e shprehjes '*man jekbedu-jedehu en-ashiretehi*', që shfaqet aty nga fundi: Sipas saj, kush s'i gjendet farefisit, largon prej tij vetëm duart e tij; po kur është vetë në nevojë për ndihmën e tyre dhe pret simpatinë e përkrahjen e tyre, ai meriton, pa dyshim, që të mbetet pa mbështetjen e ndihmën e shumë duarve, që do mund të shtriheshin drejt tij, e të shumë hapave, që do mund të hidheshin drejt tij[731].

---

[730] Mos veproni me hipokrizi, për sy e faqe të botës, për shfaqje, për hatër të dikujt tjetri, apo që veprën tuaj ta shohë a dëgjojë dikush tjetër.

[731] Për t'i ardhur në ndihmë.

## Ligjërata 24

***Duke nxitur popullin për xhihad***

Për Allah, prej meje s'ka për të patur nderim, as zbutje, ndaj atij që lufton të drejtën dhe endet në çoroditje. O krijesa të Zotit, kini frikë prej Tij, shmangiuni zemërimit të Tij dhe kërkojeni mbrojtjen tek Mëshira e Tij. Ecni në rrugën që Ai ju shtroi dhe mjaftohuni me çfarë ju dha Ai. Dhe atëhere Aliu do të bëhet garant[732] në fund, edhe në s'u bëftë qysh tani[733].

## Ligjërata 25

***Imam Aliu kishte marrë herë pas here informacione për zaptimin e qyteteve[I] të tij[734] nga njerëzit e Mu'avies. Kur i erdhën qeveritarët e Jemenit, Ubejdullah ibn Abbasi dhe Sa'id bin Numrani, që Busr bin Ebu Artati[735] i shpartalloi dhe i detyroi t'ua mbathnin këmbëve, Imam Aliu u dëshpërua shumë nga nervozizmi dhe dobësia e njerëzve të tij në xhihad, si dhe nga ndryshimi i qëndrimeve[736] të tyre nga të tijat***

**Atëhere u ngjit në minber dhe tha:**

Vetëm Kufa është, që akoma mund ta mbaj dhe shtoj. O Kufa! Në qoftë kjo vërtet gjendja jote, që prej teje të ngrihen e fryjnë erëra të forta, Zoti të rrënoftë që nga themelet.

**Pastaj citoi vargjet e një poeti:**

*Burr' i mir' yt' at, o Amr: Më dha pak yndyrë,*
*ca ish në fundin e poçes, e ca nga faqet fshirë.*

**Dhe vazhdoi:**

Marr vesh se Busri ka zaptuar Jemenin. Për Allah, këta njerëz do ta gëlltitin shpejt të tërë vendin përmes të padrejtës së tyre, heqjes dorë nga e drejta juaj dhe largimit e mosbindjes ndaj Imamit tuaj në çështjet e së drejtës,

[732] Për shpëtimin tuaj.

[733] Në këtë botë.

[734] Në kufi.

[735] Tërheqja kishte qenë aq e ngutur, saqë Ubejdullah ibn Abbasi kishte braktisur edhe gruan dhe dy fëmijët e vegjël të tij, që u masakruan barbarisht që të tre nga Busr bin Ebu Artati.

[736] Lidhur me mungesën e disiplinës dhe zellit për t'iu bindur urdhrave.

e përmes bindjes së atyre ndaj atij që i drejton në çështjet e së padrejtës, përligjies së besimit të tij, ndërkohë që ju e tradhtuat besimin tim, dhe punës së tyre të mirë, ndërkohë që ju punuat keq. As dhe një poçe druri s'ju lë dot në ngarkim, se druaj se do t'ia vidhnit vegjën!

O Zoti im, ata më neveritin mua, por edhe mua më vjen pështirë prej tyre; ata janë lodhur me mua, por edhe unë jam lodhur prej tyre. Ndryshoi ata me më të mirë për mua, dhe më ndrysho mua me një më të keq[737] për ta. O Zoti im, treti zemrat e tyre si kripën në ujë. Për Atë Zot, do doja të kisha vetëm një mijë kalorës nga fisi Firas bin Ghanam, siç thotë edhe poeti:

*Çoju kalorësve lajm, dhe ke për t'i parë,*
*si do të vinë fluturimthi, si retë në behar.*

**Pas kësaj Imam Aliu zbriti nga minberi**

Sejjid Raziu thotë që fjala '*armiah*' në këtë vjershë është shumësi i '*rami*', që do të thotë 'ré', kurse '*hamim*' do të thotë 'verë', në këtë rast. Poeti përqas me renë e beharit, sepse ajo lëviz shpejt, ngaqë e ka zbrazur ujin, ndërsa reja e ngarkuar me shi lëviz më ngadalë. Ré të tilla shfaqen më shpesh[738] gjatë dimrit. Me këto vargje poeti do të tregojë zellin e kalorësve që vijnë me shpejtësi, sapo u bëhet thirrje e u kërkohet ndihmë. Kjo pasqyrohet në fjalët 'tek vijnë fluturimthi po t'u çoni lajm'.

---

[1]Pas arbitrimit, pozicioni i Mu'avies u stabilizua dhe ai filloi të mendonte për të zgjeruar zotërimet e tij duke pushtuar qytetet e Imam Aliut. Për këtë qëllim dërgoi ushtri në zona të ndryshme për t'i detyruar me forcë banorët e tyre që të pranonin sundimin e tij. Në këtë kuadër, nisi në Hixhaz Busr bin Artatin që derdhi gjakun e mijëra njerëzve të pafajshëm që nga Hixhazi deri në Jemen, dogji të gjallë në zjarr shumë fise njërin pas tjetrit dhe vrau deri edhe fëmijët, siç ishte rasti i djemve të vegjël të Ybejdullah bin Abbasit, governatorit të Jemenit, të cilët u vranë përpara syve të së ëmës, Hurie binte Khalidit.

Kur mësoi lajmin për barbaritë e gjakderdhjen e shkaktuar nga Busri, Imam Aliu vendosi të dërgonte një ushtri për shkatërrimin e tij; por populli ndihej i rraskapitur nga

---

[737] Kjo lutje e Imam Aliut u përmbush. Shumë shpejt pas vdekjes së tij, këta njerëz u qeverisën për gati një shekull nga sundimtarë që i vranë, çnderuan, plaçkitën dhe kthyen në skllevër. Zijadi, djali i tij Ubejdullahu e Haxhxhaxh bin Ebu Jusufi, që sunduan mbi ta, ishin kamzhikë të Zotit dhe manifestime të ndëshkimit Hyjnor.

[738] Në Arabi.

luftërat e paprera e dëshmoi mungesë zelli, në vend që të shfaqte entuziazëm. Imam Aliu e kuptoi që njerëzit donin t'i bënin bisht luftës dhe mbajti këtë ligjëratë, duke përshkruar përpara tyre mizoritë e armikut e burracakërinë e tyre, duke i nxitur për xhihad dhe duke lartësuar gjendjen e tyre shpirtërore dhe respektin e tyre për vetveten. Më në fund, thirrjes së tij iu përgjigj Xharia bin Kudeme, që mblodhi një ushtri prej dy mijë vetash e u vu në ndjekje të Busrit, derisa e dëboi nga territoret e Imam Aliut.

## Ligjërata 26[739]

### *Arabia përpara profetësimit*

Zoti e dërgoi Muhammedin si paralajmërim[740] për të gjitha botët e kujdestar të Zbulesës së Tij, në kohën kur ju, o njerëz të Arabisë, ndiqnit fenë më të keqe dhe banonit në mes të bokërimave të serta e gjarpërinjve helmues, kur pinit ujë të ndotur e hanit ushqim të pistë, kur i derdhnit gjakun njëri-tjetrit dhe s'e respektonit afrinë me njëri-tjetrin. Mes jush ishin ngulur idhujt dhe mëkatet ishin ngjitur fort pas jush.

**Pjesë e po asaj ligjërate, ku qortohen njerëzit për qëndrimet e tyre pas vdekjes së Profetit të Shenjtë:**

Kërkova, e pashë që s'kisha mbështetës tjetër, veç familjes time. Dhe u përmbajta e nuk e flaka në vdekje; i mbajta sytë mbyllur, ndonëse helmi ma zhuriste zemrën; e piva dollinë e fatit, megjithëse më mbeti si shkarpë në fyt; dhe e ruajta gjakftohtësinë, edhe pse fryma më ishte mekur dhe duhej të haja shajtim në vend të ushqimit.

**Pjesë e po asaj ligjërate për marrëveshjen midis Mu'avies dhe Amr bin Asit:**

Ai s'u betua për besnikëri, pa u siguruar se do t'i paguhej çmimi i saj. Iu thaftë dora këtij blerësi[741] e mos paftë hajr! E inshallah dështoftë ky shitës

[739] Duket se këtu është fjala për një fjalim të gjatë, mbajtur para betejës së Siffinit. Sejjid Raziu ka mundur të gjejë tre pjesë të shkëputura të tij, ku Imam Aliu i këshillon pasuesit e tij të bëhen gati për t'u mbrojtur, duke u përshkruar me pak fjalë ndryshimet që synon të sjellë Islami në mënyrën e tyre të jetesës dhe në ideologjinë e botëkuptimin e tyre, e duke nxjerrë në pah përpjekjet e pareshtura të të pafeve për ta penguar këtë zhvillim - fillimisht haptazi e më vonë fshehurazi, por gjithmonë pa u lodhur dhe në mënyrë sistematike.

[740] Kundër vesit.

[741] Të besnikërsë.

në zotimet e tij! Por tani duhet të rrëmbeni armët e të bëni gati për luftë çdo gjë që nevojitet. Flakët e saj tani janë ndezur e po ngrihen lart e më lart. Vishuni me qëndresë e durojini mundimet, se kjo është ajo që ju çon në fitore[I].

[I]Imam Aliu e ka mbajtur këtë fjalim para se të nisej për në Nehravan. Këtu janë tre pjesë të tij. Në të parën përshkruhet gjendja e Arabisë përpara Shpalljes[742], në të dytën jepen rrethanat që e detyruan të tërhiqej, e në të tretën flitet për marrëveshjen dhe pazaret midis Mu'avies dhe Amr bin Asit. Historia e arritjes së kësaj marrëveshjeje është e tillë: Imam Aliu kishte dërguar Xherir bin Abdullah Bexheliun te Mu'avia, për të kërkuar besnikërinë e tij, por ky e vononte me pretekstin se do t'i jepte së shpejti një përgjigje. Ndërkohë nisi të hetonte, deri në ç'masë ishin të gatshëm sirianët për ta mbështetur. Kur arriti të merrte përkrahjen e tyre duke i nxitur për shpagimin e gjakut të Kalifit të Tretë, u këshillua edhe me të vëllain, Utbe bin Ebu Sufianin. Ky i tha: "Nëse tërhiqet në bashkëpunim Amr bin Asi, ai ka për të zgjidhur me mençurinë e tij shumë vështirësi; por ai nuk do pranojë lehtë të punojë për forcimin e pushtetit tënd, pa marrë çmimin që do. Po të jesh gati ta paguash atë çmim, do bëhet këshilltari e ndihmësi yt më i mirë". Mu'avia e pëlqeu këtë mendim, e thirri Amr bin Asin dhe bisedoi me të. Më në fund vendosën që haku i Uthmanit të merrej duke bërë fajtor Imam Aliun për derdhjen e gjakut të tij. Krahas kësaj Amr bin Asi merrte përsipër të mbante lart e të fortë autoritetin e Mu'avies në Siri. Për këto shërbime, ai do të shpërblehej me zotërimin e Egjiptit. Pas kësaj, të dy iu përveshën punës për realizimin e marrëveshjes dhe e mbajtën fjalën që i dhanë njëri-tjetrit.

## Ligjërata 27

### *Duke i nxitur njerëzit për xhihad*

Kështu pra, Xhihadi është një nga dyert e Parajsës, që Zoti e mban hapur për të dashurit e Tij më të afërm. Ai është prova e përkushtimit, parzmorja e pathyeshme e Zotit e mburoja e Tij e besuar. Atë që braktis xhihadin, Zoti e mbërthen në veshjen e turpit e në prangat e mjerimit. Atë e shtyjnë me këmbë me përbuzje e neveri dhe zemrën e tij e verbon perdja e mospërfilljes. Ai që i vidhet xhihadit braktis të vërtetën e do duhet të vuajë çnderimin e mohimin e drejtësisë.

Hapni sytë! Unë ju thirra t'i luftonit ata njerëz ditë e natë dhe hapur e fshehur dhe ju nxita t'i sulmonit përpara se t'ju sulmonin; se, për Atë Zot,

[742] Së Profetësisë.

kush pret që t'i vijë lufta tek pragu i derës, u ka hapur dyer e dritare mjerimit dhe disfatës; po ju ua latë të tjerëve e hoqët dorë prej saj, deri sa shkatërrimi ra mbi ju e qytetet tuaja u pushtuan. Kalorësit e fisit Ghamid[I] erdhën në Anbar, vranë Hasan bin Hasan el-Bakrin e i përzunë nga ky garnizon kalorësit tuaj.

Më thonë se kanë shkuar tek gratë muslimane dhe të tjerat që janë nën mbrojtje të Islamit, e u kanë hequr stolitë nga duart, këmbët, qafët e veshët dhe asnjë prej tyre nuk ka mundur t'i shpëtojë kësaj gjëme, veçse klithnin ajetin, 'jemi të Zotit e te Zoti do rikthehemi'[743]. Pastaj u kthyen mbrapsht ngarkuar me pasuri, pa asnjë të vrarë a të plagosur. Po t'i çahej zemra ndonjë muslimani nga helmi i ngjarjeve të tilla, nuk do t'i vija faj, sepse do ishte i shfajësuar përpara meje.

Sa çudi! Zemra ime pikon gjak, për Allah, tek shikon përkushtimin e këtyre njerëzve në të padrejtën e tyre dhe dezertimin tuaj nga e drejta juaj. Mallkim e mjerim rënçin mbi ju! Jeni bërë si ato shenjat, ku fluturojnë shigjetat. Po ju vrasin, e ju nuk vrisni. Ju sulmojnë, e ju nuk kundërsulmoni. Nuk ka më bindje ndaj Zotit, po juve s'ju bën aspak përshtypje. Ju them në behar t'u hidhemi, e ju më thoni se bën tepër nxehtë, të presim sa të iki vapa. Ju urdhëroj në dimër të marshojmë, e ju më thoni se është i ftohtë i hidhur, prandaj le të presim sa të ngrohet pak. Por vapa e ftoma janë vetëm sebepe, e kush thotë se s'mund t'i durojë, kërkon t'i bëjë luftës bisht.

O ju, që dukeni burra e njerëz, por që s'jeni as burra, as njerëz: Urtësia juaj është sa e një fëmije dhe mendja juaj sa e një gruaje që nuk ka parë kurrë tej perdeve të çadrës. Do doja të mos ju kisha parë, as t'ju kisha njohur. Për Atë Zot, njohja me ju më ka sjellur turp dhe më ka bërë të pendohem. Zoti ju vraftë! Ma mbushët zemrën me qelb e ma enjtët gjoksin me tërbim e më dhatë të kapërdij kafshata të helmatisura njërën pas tjetrës. I flakët poshtë këshillat e mia, më latë të vetëm e s'm'u bindët, aq sa Kurejshët filluan të thonë se Ali bin Ebi Talibi është trim, po nuk njeh taktikë[744]. Zoti pastë mëshirë për ta! A ka ndonjë prej tyre më krenar në luftë e që të jetë mplakur si unë në të? Jam futur në flakët e saj ende pa i mbushur të njëzetat, e ja tek jam, tek kapërcej të gjashtëdhjetat.

Por ai që s'njeh bindje, nuk mund të ketë as vetëdije.

---

743 Kur'an, 2:156.

744 Për të luftuar.

[1]Pas Siffinit Mu'avia shpërtheu terror e masakra në të katër anët, duke bërë diversione në qytetet e zonat e kontrolluara nga Imam Aliu. Për këtë ai nisi Sufian bin Auf Ghamidiun në krye të një detashmenti me gjashtëmijë veta për të sulmuar Haitin, Anbarin e Madain. Në fillim ushtria e tyre arriti në Madain, por e gjeti shkretë, pastaj marshoi për në Anbar. Këtu Imam Aliu kishte vendosur si postroje një trupë prej pesëqind ushtarësh, por ajo nuk mundi ta përballonte ushtrinë e egër të Mu'avies. Vetëm njëqind veta qëndruan në vendet e tyre e luftuan trimërisht e me të gjitha mjetet, pastaj forca armike u riorganizua dhe bëri një sulm aq të furishëm, sa nuk rezistuan dot më. Në këtë betejë u vranë tridhjetë luftëtarë së bashku me komandantin e tyre, Hasan bin Hasan el-Bakriun. Pastaj armiku e plaçkiti qytetin pa asnjë rezistencë dhe e shkatërroi që nga themelet.

Kur e mori vesh lajmin e këtij sulmi, Imam Aliu u ngjit në minber e shpalli xhihad, duke i bërë thirrje popullit të mobilizohej për sprapsjen e armikut. Por nuk iu përgjigj asnjë zë. Atëhere zbriti nga minberi tepër i pikëlluar e me pështirosje të pafund dhe u nis vetë më këmbë drejt armikut. Kur e pa populli, në të u rizgjuan ndjenjat e vetërespektit e të turpit dhe njerëzit iu vunë prapa. Imam Aliu bëri një ndalesë në Nakile. Aty populli e rrethosi e nguli këmbë që të kthehej mbrapsht, sepse mjaft ishin ata për armikun; më në fund lutjet e tyre u bënë të papërmbajtura e ai pranoi të kthehej, kurse marshimin e vazhdoi Sa'id bin Kejsi me një forcë prej tetë mijë vetash. Po Sufian bin Aufi kishte ikur dhe Sa'idi u kthye mrapsht pa u ndeshur me të. Sipas versionit të Ibn Ebi'l-Hadidit, kur Sa'idi u rikthye në Kufa, Imam Aliu shkoi dhe u ul në Bab-es-Sadah. Aty shkruajti këtë ligjëratë thellësisht i helmuar dhe ia dha skllavit Sa'd që t'ia lexonte popullit, se vet ai nuk ndihej mirë. Kurse Mubarradi përcjell përmes Ibn Aishahut versionin, sipas të cilit Imam Aliu e ka mbajtur këtë ligjëratë në një vend të lartë, në Nakile (el-Kamil, Vol. 1, f. 104-107).

Ibn Mejthemi quan më të pranueshëm këtë version të dytë.

## Ligjërata 28

***Për natyrën kalimtare të kësaj bote dhe rëndësinë e botës tjetër***

S'ka dyshim që kjo botë na ka kthyer shpinën e na ka shpallur ndarjen, ndërkohë që tjetra na vjen përballë e na njofton afrimin. Sot është dita e përgatitjes për garën e nesërme. Për në Parajsë nxitohet, po në Skëterrë gjykohet. A ka njeri të mos pendohet për gabimet para se të vdesë? Apo të mos kryejë vepra të virtytshme përpara Ditës së Gjykimit?

Hapni sytë! Sepse jetoni ditët e shpresës, po përtej tyre përgjon vdekja. Kush i mbush me veprim ditët e shpresës dhe nuk pret t'i vijë vdekja pranë,

do ketë dobi nga vepra e tij dhe vdekja s'do mund ta dëmtojë. E kush s'e përfill veprimin ndërkohë që ka shpresë, do ketë humbje e vdekja do t'i sjellë dëm të madh. Hapni sytë e vepроni, pavarësisht në përjetoni kohë shprese e optimizmi apo çaste ankthi e frike! Hapni sytë! Unë s'kam parë lakmonjës të Parajsës, që të jetë i ngeshëm, e as ndonjë të trembur nga Ferri, që të jetë i shkujdesur. Hapni sytë! Ai, të cilit e drejta s'i sjell dobi, do duhet që të pësojë dëmin e së padrejtës, e atij, të cilit udhërrëfimi s'i jep qëndrueshmëri, do t'i duhet t'i futet rrugës së çoroditjes, që do ta çojë drejt e në rrënim.

Hapni sytë! Jeni urdhëruar prerazi të ecni dhe ju është treguar ç'ju duhet për udhë. Gjëja më e frikshme e që më tremb më shumë për fatin tuaj, është dhënia pas dëshirës e teprimi me iluzionet. Merrjani kësaj bote shpëtimin e të nesërmes[745].

Sejjid Raziu thotë: Në qoftë se mund të ketë ligjëratë, që ta bën të dashur heqjen dorë prej kësaj bote e që të shtyn të punosh për botën tjetër, është kjo, pikërisht. Ajo është e mjaftë për të shqitur nga thonjtë e shpresave tokësore e për të ndezur shkëndijën e qortimit[746] e të predikimit[747]. Në këtë ligjëratë hasen shprehje të jashtëzakonshme, si, 'Sot është dita e përgatitjes për garën e nesërme[748]. Për në Parajsë nxitohet, por në Skëterrë gjykohet'. Përveç fisnikërisë së fjalëve, madhështisë së kuptimit e faktit të vërtetë e të bazuar[749], në të ka sekrete të mrekullueshme dhe nënkuptime të thella. Këtu kemi parasysh thënien e tij, që vendi drejt të cilit duhet nxituar është Parajsa, ndërsa Ferri është vendi i dënimit. Këtu përdoren dy fjalë të ndryshme për të përçuar dy kuptime të ndryshme. Për Parajsën është përdorur shprehja, 'vendi, drejt të cilit duhet nxituar', gjë që nuk bëhet kur flitet për Skëterrën. Sepse shkohet drejt një vendi të pëlqyeshëm e të dëshiruar, e kjo mund të jetë e vërtetë vetëm për Parajsën. Skëterra nuk është joshëse, që të pëlqehet e të nxitë dëshirën për të shpejtuar drejt saj. Neve na duhet mbrojtja e Zotit prej saj. Meqenëse për Skëterrën s'është me vend të thuhet 'duhet ecur drejt saj', Imam Aliu përdor për të shprehjen 'vendi i gjykimit', e cila nënkupton pikën ku përfundon gjithëçka e ku arrihet, pavarësisht nëse kjo sjell pikëllim dhe dëshpërim apo lumturim dhe gëzim. Kjo fjalë mund t'i përcjellë të dyja rastet, po këtu duhet marrë në kuptimin '*Masir*' ose '*Maa'l*', që është 'vendqëndrimi i fundit'. Vargu përkatës Kur'anor është: Thuaj:

[745] Të Ditës së Gjykimit.

[746] Kundër vesit.

[747] Të virtytit.

[748] Të marrjes së hakut nga gjithsecili.

[749] Me përvoja jetësore.

Gëzojini[750] edhe ca, sepse stacioni juaj i fundit është Skëterra[751].

Nëse këtu do thuhej '*Sabkatekum*', që do të thotë 'vendi drejt të cilit duhet ecur', në vend të '*Masirekum*', që është 'vendqëndrimi i fundit', kjo do ishte e papërshtatshme. Mendoni e vriteni mendjen për të e vini re mrekullinë e nëntekstit të saj të brendshëm e thellësinë e bukurisë së saj. Fjalimi i Prijësit të Besimtarëve fokusohet kryesisht në këto linja. Në disa versione fjala '*Sabaka*' haset si '*Subka*', që do të thotë 'çmimi i caktuar për fituesin e një gare'. Në fakt të dyja këto kuptime janë afër njëri-tjetrit, se çmimi jepet për vepra të mira e të këshillueshme, e jo për veprime të padëshirueshme.

## Ligjërata 29

***Për ata që nxjerrin pretekste në kohë lufte***

O njerëz, ju vetëm me trup jeni në një vend, se zemrat ju flenë në vende të ndryshme. Me fjalë squllni dhe gurin më të fortë po me veprim e ndillni armikun drejt vetes. Nga vendet ku jeni rehatuar thoni, do bëjmë këtë e do bëjmë atë, po sapo ju qaset lufta ia jepni vrapit. Kur ju thërret dikush për ndihmë, bëni veshin shurdh. Kush ka të bëjë sadopak me ju, nuk ka më paqe në zemër. Shfajësimet tuaja janë pretekste borxhlinjsh që nuk duan t'i kthejnë borxhet. E keqja s'luftohet me njerëz të përbuzshëm dhe e drejta nuk arrihet pa përpjekje. Cila është shtëpia që duhet mbrojtur, nëse s'është kjo? Me cilin prijës do t'i futeni luftës, nëse jo me mua?

Për atë Zot! Kush e ka pranuar besën tuaj, është mashtruar, e kush ia ka dalur t'ju ketë me vete, ka vënë në hark shigjeta që nuk shpojnë. Se për armikun s'jeni tjetër, veçse shigjeta të thyera ose pa majë. Tani jam në gjendjen e atij që nuk ju beson më, as shpreson më në mbështetjen tuaj, as e sfidon dot armikun përmes jush. Ç'po ndodh kështu me ju? Ç'është kjo sëmundje që ju mposhti? Ç'është ajo kurë që mund t'ju shpëtojë? Njerëz janë edhe ana tjetër, me formën që keni dhe ju[752]! Mos vallë u dashka të kemi vetëm fjalë pa veprim e moskokëçarje, në vend të përkushtimit? S'qenka më e padrejtë lakmia për gjërat?[I]

[750] Edhe për pak kohë.

[751] Kur'ani, 14:30.

[752] Por ata janë krejt të ndryshëm në karakter.

---

[I]Pas betejës së Nehravanit, Mu'avia nisi drejt Kufës Zehak bin Kejs Fahriun me një forcë prej katër mijë vetash, që të krijonte në vend çrregullime, të vriste kë të gjente, ta mbante vendin nën presionin e gjakderdhjeve e të shkatërrimeve, e, kështu, t'i shkatërronte Imam Aliut qetësinë dhe paqen e mendjes. Pasi derdhi gjak të pafaj-shëm e mbolli rrënime kudo ku shkeli, Zehaku arriti së fundi në Talabie, ku sulmoi një karvan haxhilerësh që shkonin drejt Mekës dhe ua grabiti të gjitha pasuritë dhe gjërat që kishin me vete. Më pas vrau në Katkatane Amr bin Amisin, nipin e Abdullah ibn Mes'udit, shokut të Profetit të Shenjtë, së bashku me gjithë pasuesit e tij. Në këtë mënyrë, ai shkretoi e derdhi gjak kudo ku vajti. Kur mësoi për këto rrënime e shkatë-rrime, Imam Aliu i ftoi njerëzit e tij të ngriheshin më këmbë, për t'i dhënë fund këtij shkretimi; po u pa qartë që ata donin t'i bënin bisht luftës. Plot neveri për apatinë e letargjinë e tyre, Imam Aliu hipi në minber dhe mbajti këtë fjalë, me të cilën u ngjalli njerëzve ndjenjën e turpit e i bëri të mos i frikësoheshin ndeshjes, po të ngriheshin si njerëz trima në mbrojtje të vendit të tyre e t'i linin mënjanë shfajësimet e kota e qesharake. Në fund, Hixhr bin Adi u nis me një repart me katër mijë njerëz për t'u ndeshur me armikun, të cilin e kapi në Tademur. Të dy palët patën një ndeshje e shkurtër, pastaj ra nata, gjatë së cilës Zehaku ia mbathi bashkë me ushtrinë e tij, pasi la në fushën e luftës nëntëmbëdhjetë të vrarë. Nga ushtria e Imam Aliut ranë martirë vetëm dy luftëtarë.

## Ligjërata 30

***Duke folur për të vërtetën rreth vrasjes së Kalifit të Tretë[I], Imam Aliu tha:***

Do kisha qenë vrasës i tij, po të kisha urdhëruar të vritej; por, po t'i kisha penguar të tjerët që ta vrisnin, do kisha qenë ndihmësi i tij. E vërteta është se tani nuk mund të thuhet nëse është më i mirë ai që e ndihmoi se ai që e braktisi dhe e la në fat të vet[753]. E vërteta është se ai përvetësoi pasuri në mënyrë fare të shëmtuar. Ju protestuat ndaj kësaj, por u nxituat dhe e tepruat. Zoti bën dallim midis atij që përvetëson dhe atij që indinjohet kundër tij.

---

[I]Uthmani është kalifi i parë Umejjad i Islamit. Ai u ngjit në këtë post më 1 Muharrem të vitit 24 A.H., në moshën shtatëdhjetë vjeç e ushtroi për dymbëdhjetë vjet rresht autoritet dhe kontroll të plotë mbi punët e muslimanëve. Më 18 Dhu'l-Hixhe të vitit 35 A.H. u vra

---

[753] Fjala është për Zubeirin, Talhain dhe shumë të tjerë, të cilët morën pjesë aktive në përkeqësimin e gjendjes, pastaj e bënë veshin të shurdhët ndaj thirrjeve të Kalifit për ndihmë dhe, më në fund, morën flamurin e hakmarrësit për vrasjen e tij.

prej tyre dhe u varros në varrezat hebreje Hash Koukab, në Medinë.

Është fakt që vrasja e tij ishte pasojë e dobësive të tij dhe e punëve të zeza të zyrtarëve të tij, ndryshe nuk shpjegohet dot pse muslimanët e miratuan njëzëri vrasjen e tij, ndërkohë që askush nuk u ngrit ta përkrahte a ta mbronte, me përjashtim të fare pak prej të afërmve të tij. Sigurisht, muslimanët duhej të kishin marrë parasysh moshën e tij, shërbimin e tij të gjatë, prestigjin dhe meritën e të qenit sahab i Profetit; por sjelljet dhe bëmat e tij e kishin ndezur gjendjen aq shumë, sa asnjë nuk dukej i përgatitur ta mëshironte apo t'i dilte krah. Padrejtësitë dhe teprimet që kishte bërë ndaj bashkëpunëtorëve më të ngushtë të Profetit kishin ngjallur një valë të madhe pakënaqësie e zemërimi në të tëra fiset Arabe. Të gjithë ishin të indinjuar e i shikonin me përbuzje arrogancën dhe punët e tija të liga. Fatkeqësitë e tmerrshme të Ebu Dherit, çnderimi e shfarosja e Beni Ghifarit dhe e fiseve aleate të tij, rrahja brutale e Beni Huzelit dhe e fiseve të tij si dhe ajo e Abdullah bin Mes'udit, rrahja barbare, deri në thyerje të brinjëve, e Ammar bin Jasirit dhe Beni Mekhzumit me aleatët e tyre, Beni Zuhra, komploti për vrasjen e Muhammed bin Ebu Bekrit e të Beni Tejimit - të gjitha këto e të tjera si këto ngritën një stuhi të fortë zemërimi në zemrat e popullit. Edhe muslimanët e provincave dhe të qyteteve të tjera ankoheshin për bëmat e zyrtarëve të tij, të cilët, të verbuar nga etja për pasuri dhe luks, bënin si të donin dhe rrënonin kë të donin. Ata nuk kishin frikë mos ndëshkoheshin nga qendra dhe nuk druheshin nga ndonjë hetim. Njerëzit përpëliteshin në kthetrat e shtypjes, por askush nuk ishte gati që t'ua vinte veshin thirrjeve të dhimbshme dhe shqetësimeve të tyre; në këtë mënyrë u krijua një atmosferë urrejtjeje e pakënaqësie, po askush nuk u kujdes që ta zbuste gjendjen. Edhe vetë shokët e Profetit ishin ftohur prej tij, sepse shikonin që paqja ishte prishur, administrata ishte bërë kaotike dhe tiparet e Islamit ishin shfytyruar. Beni Umejjadët ishin mbytur në luks. Për ta Kalifati ishte bërë një mjet për mbushjen e barkut e mbledhjen e pasurisë, ndërkohë që të varfrit dhe të urituritvdisnin për një kothere bukë. Është e qartë që këto teprime të tyre po bënin gati terrenin e vrasjes së tij. Në fakt, ishin pikërisht këto veprime që mblodhën në Medinë njerëz të ardhur nga Kufa, Basra dhe Egjipti.

Kur pa këtë reagim, Uthmani i shkroi Mu'avies:

> S'ka dyshim që Medinasit janë kthyer në heretikë, nuk binden më dhe e kanë thyer betimin e besnikërisë. Prandaj më dërgo që nga Siria ushtarë në kuaj të shpejtë e të fuqishëm.

Politika që ndoqi Mu'avia si mori këtë letër, flet qartë për qëndrimin e bashkëluftëtarëve. Historiani Taberi shkruan lidhur me këtë:

> Kur Mu'avia e mori letrën, mendoi shumë për të dhe s'e pa të përshtatshme të dilte hapur kundër bashkëluftëtarëve të Profetit, sepse ishte i vetëdijshëm për qëndrimin e njëzëshëm të tyre.

Nisur nga këto rrethana, ta shikosh vrasjen e Kalifit të Tretë pasojë të veprimeve të rastit apo ndjenjave të përkohshme dhe t'ia veshësh këtë akt vetëm disa sulmuesve, është njësoj si të fshehësh vërtetën. Në fakt, të gjithë faktorët që kundërshtonin Uthmanin ndod-

heshin në vet qytetin e Medinës kurse të tjerët kishin ardhur në përgjigje të thirrjes së Medinasve për të rivendosur drejtësinë. Të gjithë aspironin përmirësimin e gjendjes e jo për vrasje e gjakderdhje. Po të ishin dëgjuar ankesat e tyre, nuk do kishte patur arsye për gjakderdhje.

Ngjarja nisi me ardhjen në Medinë të përfaqësuesve nga Egjipti e me kampimin e tyre në luginën e Zi Khashabit, pranë qytetit. Ata ishin shumë të indinjuar nga padrejtësitë e nga teprimet e Abdullah bin Sa'd ibn Ebi Sarhit - vëlla gjiri me kalifin. Një i dërguari i tyre i dorëzoi Uthmanit një letër, në të cilën i kërkohej ndalimi i padrejtësive, marrja e masave për shëndoshjen e gjendjes dhe deklarimin e pendesës e të garancive për të ardhmen. Por, në vend që të jepte një përgjigje, Uthmani e dëboi me forcë të deleguarin nga shtëpia e tij dhe as denjoi t'u kushtonte vëmendje kërkesave të paraqitura. Atëhere të ardhurit u futën në qytet për të ngritur zërin kundër arrogancës dhe mendjemadhësisë së tij dhe iu ankuan banorëve vendas për këtë sjellje si dhe për teprimet e tjera. Ndërkohë kishin arritur edhe shumë njerëz të tjerë nga Kufa dhe Basra, edhe ata me ankesat e tyre. Pasi u bashkuan të gjithë bashkë, vazhduan marshimin, të përkrahur dhe nga populli Medinas, dhe e izoluan Uthmanin në shtëpinë e tij, por pa ia penguar hyrje-daljet për në xhami e anasjelltas. Por qysh të premten e parë ai i sulmoi ashpër këta njerëz në një fjalim të tij, bile i mallkoi, gjë që i zemëroi ata pa masë, aq sa e goditën me gurë. Nga kjo ai humbi ekuilibrin e u rrëzua nga minberi. Pas disa ditëve ia ndaluan edhe hyrje-daljet për në xhami.

Kur Uthmani e pa që punët po merrnin rrugë të keqe, iu lut përunjësisht Imam Aliut që të gjente ndonjë mënyrë si ta shpëtonte dhe t'i shpërndante njerëzit si të mundte. Imam Aliu e pyeti: "Me ç'kushte t'u them që të largohen, meqë kërkesat e tyre qëndrojnë?" Uthmani i tha: "Të autorizoj ty për këtë punë. Do t'i respektoj të gjitha kushtet që do vendosësh me ta." Atëhere Imam Aliu shkoi e i takoi Egjiptianët dhe foli me ta. Ata pranuan të iknin me konditë që të ndërpriteshin të gjitha tiranitë dhe që governator i tyre të bëhej Muhammed bin Ebu Bekri, pasi të hiqej nga ky post Ibn Ebi Sarhi.

Imam Aliu u kthye e ia paraqiti kërkesën e tyre Uthmanit, i cili pranoi pa asnjë ngurrim, duke thënë vetëm që do t'i nevojitej kohë për të kapërcyer pasojat e teprimeve që ishin bërë. Imam Aliu tha se vonesa nuk kishte asnjë kuptim për çështjet që kishin të bënin me Medinën, kurse vendeve të tjera mund t'u jepej aq kohë sa t'u shkonte mesazhi i Kalifit. Por Uthmani këmbënguli se do të duheshin tre ditë edhe për Medinën. Pasi diskutoi me Egjiptianët, Imam Aliu e pranoi edhe këtë kusht, duke marrë mbi vete të gjitha garancitë. Më në fund protestuesit u shpërndanë sipas këshillës së tij. Disa nga ata u nisën për Egjipt së bashku me Muhammed bin Ebu Bekrin, kurse disa të tjerë u kthyen prapë në luginën e Zi Khashabit. U duk sikur në këtë mënyrë, ky konflikt mori fund me kaq.

Por s'kishin kaluar veçse dy ditë nga kjo ngjarje, kur Merwani i tha Uthmanit: "U bë mirë që ikën ata njerëz; që të mos vijnë më nga qytetet e tjera, duhet të lëshosh një shpallje, me të cilën t'u kërkohet të mos vijnë më kështu, po të rrinë të qetë në shtëpitë e tyre. Shpallja duhet ta paraqesë punën sikur grupet e njerëzve kishin ardhur në Medinë të nxitura nga ca thashetheme të papërgjegjshme, e pastaj janë kthyer mbrapsht të kënaqur që lajmet e tyre

paskeshin qenë të pavërteta".

Kalifi i Tretë nuk donte të përdorte një rrenë kaq të hapët, por Merwani ia prishi mendjen. Më në fund pranoi. Shpallja u bë në Xhaminë e Profetit të Shenjtë:

> Këta Egjiptianë kishin marrë vesh disa lajme për Kalifin, po kur u bindën që të gjitha kishin qenë të rreme dhe pa baza, u kthyen mbrapsht për në qytetet e tyre.

Por me të mbaruar këto fjalë, në Xhami u ngrit një zhurmë e madhe dhe njerëzit filluan t'i thërrisnin: "Pendohu, kije frikë Zotin; ç'është kjo gënjeshtër që po na thua?" Uthmani u hutua nga kjo rrëmujë e i tërhoqi fjalët mbrapsht i penduar. Pastaj u drejtua nga Qa'beja, i kërkoi Zotit ndjesë dhe u kthye në shtëpi.

Duket se, pikërisht pas kësaj ngjarjeje, Imam Aliu e ka këshilluar Uthmanin: "Ju duhet ta shfaqni hapur pendesën për punët jo të mira të së kaluarës, në mënyrë që këto turbullira të fashiten një herë e mirë; përndryshe, në qoftë se nesër vijnë njerëz nga ndonjë vend tjetër, ju përsëri do vareni pas qafës sime për të shpëtuar prej tyre." Atëhere Uthmani mbajti një fjalim në Xhaminë e Profetit, me të cilin ofroi pendesë duke pranuar gabimet e tij e duke u betuar se në të ardhmen do të ishte më i kujdesshëm. Ai u tha njerëzve se do të takohej me përfaqësuesit e tyre sapo të zbriste nga minberi, e se do përpiqej për të zgjidhur hallet e tyre e për të plotësuar kërkesat e tyre. Pas kësaj deklarate njerëzit e brohoritën veprimin e tij, duke fshirë me lotë gëzimi një pjesë të mirë të ndjenjave të urrejtjes, që ushqenin për të. Kur u kthye në shtëpinë e tij pas kësaj ngjarjeje, Merwani kërkoi leje t'i thoshte diçka, por gruaja e Uthmanit, Nailja, ndërhyri dhe i tha: "Për hir të Zotit, ti pusho. Ti do thuash vetëm fjalë të tilla, që nuk mund t'i sjellin tjetër, përveç vdekjes." Merwani u inatos e ia ktheu: "Ti nuk ke të drejtë të futesh në këto punë. Ti je e bija e atij, që nuk e dinte ç'është abdesi deri ditën që vdiq". Nailja iu përgjigj e zemëruar: "E ke gabim dhe po fajëson me pa të drejtë. Shiko një herë kush është yt atë, përpara se të thuash diçka për timin. Sepse për të mund të thosha gjëra të atilla, që do t'u shkaktonin njerëzve drithma, e fjalët e mia mund t'i dëshmojnë që të gjithë një për një". Kur e pa Uthmani që kjo bisedë po zgjatej, i ndërpreu dhe e pyeti Merwanin se ç'donte t'i thoshte. Merwani i tha: "Ç'është ajo që bëre në Xhami, me atë pendesë që ofrove! Për mendimin tim, mbetja në mëkat do kishte qenë një mijë herë më e mirë sesa kjo pendesë, sepse, sado të shtohen mëkatet, e ke gjithmonë një mundësi për t'u penduar, ndërsa pendesa me dhunë nuk është pendesë. Ti the ato që kishe, por nuk i shikove pasojat e kësaj deklarate të hapur; ta dish që turmat e njerëzve do të ngulen në derën tënde. Tani vazhdo dhe përmbushi kërkesat e tyre." Atëhere Uthmani tha: "Mirë, pra, unë thashë atë që thashë, tani merru ti me këta njerëz, se unë nuk kam më punë me ta." Duke e ndier të nënkuptuar pëlqimin e tij, Merwani doli e u tha njerëzve që prisnin këto fjalë: "Pse jeni mbledhur këtu? Mos vallë keni ndërmend të na sulmoni e të plaçkisni? Kini parasysh, ju nuk mund ta rrëmbeni kollaj pushtetin nga duart tona, hiqeni nga mendja se mund të na rrënoni. Askush nuk mund të na nënshtrojë. Hiqmuni nga sytë, bashkë me këta surretër të ngrysur, që keni. Zoti ju vraftë e jua nxiftë faqen!"

Kur e panë njerëzit që me ta ishin tallur e se punët po merrnin tjetër rrugë nga ç'u thanë, u mbushën me zemërim e indinjatë, shkuan drejt e tek Imam Aliu dhe ia treguan të gjithë historinë. Imam Aliu u zemërua shumë kur dëgjoi për këtë ngjarje e shkoi menjëherë tek Uthmani dhe i tha: "Për Atë Zot! Pse je sjellur kaq keq me muslimanët? Ti e ke braktisur besimin për hir të një njeriu të pabesë dhe pa karakter dhe e ke humbur fare mendjen. Të paktën të kesh respekt e nderim për vetë premtimin tënd. Si ndodh që bindesh symbyllur, sapo Merwani të bën një vërejtje? Mbaje mend: Ai do të të hedhë në një pus aq të errët, sa nuk do mundesh kurrë të dalësh më prej tij. Je bërë kafsha mbartëse e Merwanit e ai të nget në drejtimet që dëshiron e të fut në rrugët e gabuara, që i ka më për zemër. Unë nuk do ndërhyj më kurrë në punët e tua në të ardhmen, as do t'i them popullit ndonjë gjë. Tani vet ti duhet t'u dalësh zot punëve të tua."

Pasi tha kështu, Imam Aliu u largua. Atëhere Nailja gjeti rastin e i tha Uthmanit: "A nuk të thashë të mos ia vije veshin Merwanit, përndryshe do të të varte në qafë një gur të tillë, që nuk ke për ta hequr, sado që të përpiqesh? Ç'të mirë ke t'u vëshë veshin fjalëve të një njeriu, që nuk gëzon fare respekt në popull e që është i poshtër në sytë e tij? Thirre Aliun prapë, ndryshe mbaje mend, që as ti dhe as Merwani nuk do ta ndalni dot rrokullimën që po marrin punët." Uthmani u impresionua nga këto fjalë e dërgoi ta kthenin Imam Aliun nga rruga, po ai s'pranoi më ta takonte. Akoma nuk kishte shenja për rrethimin e shtëpisë, por ishte turpi ai që e pengonte Uthmanin t'i vihej prapa. Me ç'fytyrë mund të dilte tani jashtë? Por nuk kishte rrugë tjetër shpëtimi, pa dalë njëherë prej saj. Kështu që doli jashtë qetësisht në errësirën e natës, vajti në vendin ku rrinte Imam Aliu, e pasi i qau hallin për gjendjen e pashpresë dhe vetminë ku kishte rënë, kërkoi ndjesë dhe i dha sigurime që do t'i mbante premtimet. Por Imam Aliu i tha: "Ti bëre një premtim para gjithë popullit në Xhaminë e Profetit, por e plotësove në mënyrë të tillë që, kur vijnë njerëzit tek ti, bëhen ata me faj, bile hidhen mbi ta lloj-lloj fyerjesh. Në qoftë se ky është vendi që u rezervon zotimeve të tua para botës, atëhere qysh dhe mbi ç'baza do mundem unë t'i besoj fjalët e tua tani e tutje? Pas kësaj mos ushqe më shpresa prej meje. Unë nuk jam më i përgatitur të pranoj ndonjë përgjegjësi në favorin tënd. Rrugët janë të hapura përpara teje. Bëj si të pëlqen e ndiq rrugën që do zgjedhësh vetë." Pas kësaj bisede Uthmani u kthye dhe filloi të bënte me faj Imam Aliun, duke thënë se të gjitha trazirat kishin ndodhur me nxitjen e tij e se ai s'po bënte asgjë[754], megjithëse kishte mundësi të bënte gjithçka.

Pra, ky ishte rezultati i pendesës në këtë anë, tani të shohim çfarë ndodhte me palën tjetër. Pasi kaloi kufirin e Hixhazit, Muhammed bin Ebu Bekri arriti në vendin e quajtur Ela, në brigjet e Detit të Kuq. Aty njerëzit e tij panë një deve, që dikush e ngiste me shumë ngut, sikur e ndiqte armiku pas shpine. Atyre u lindën dyshime, prandaj e ndaluan dhe e pyetën kush ishte. Ai tha se ishte një skllav i Uthmanit. E pyetën ku shkonte e ai u tha se shkonte në Egjipt. I kërkuan t'u thoshte, te kush shkonte, e ai u përgjigj se shkonte tek governatori i Egjiptit. Njerëzit i thanë se governatori i Egjiptit ndodhej bashkë me ta, por ai ua ktheu

[754] Për ta shpëtuar.

se duhej të takonte Ibn Ebi Sarhin. E pyetën në kishte me vete ndonjë letër, e ai mohoi. E pyetën se për ç'qëllim po shkonte, e ai u tha se nuk e dinte. Dikush kërkoi t'i kontrollonin rrobat dhe ashtu u bë, por nuk gjetën gjë. Atëhere Kinana bin Beshri u tha: "Kontrollojeni në shakullin e tij të ujit." Njerëzit ia kthyen: "Lëreni tani; si mund të ruhet letra brenda në ujë!" Por Kinana këmbënguli: "Ju s'e dini ç'dredhira bëjnë këta njerëz." Atëhere ia morën shakullin e ujit dhe e hapën. Brenda ishte një gyp plumbi me një letër. E hapën dhe gjetën një urdhër të Kalifit, i cili thoshte:

> Në Emër të Zotit. Kur të vijë tek ju Abdur-Rahman ibn Addisi, rriheni me njëqind kamzhikë, rruajani kokën e mjekrën dhe dënojeni me burgim të gjatë. Kështu do të veproni dhe me Amr ibn el-Hamkun, Suda ibn Hamranin, dhe Urwe ibn Nibain.

Kur lexuan këto fjalë, të gjithë shtangën dhe filluan të shikonin njëri-tjetrin të drithëruar.

Siç thotë një poezi persiane,

*Mendja u nemit, u kris, e plasi si argjil'e tharë,*
*pa gjuhë e fjalë mbeti nga kjo ngjarje e paparë.*

Pas kësaj, të vazhdoje përpara do të thoshte të futeshe vetë në gojën e ujkut, prandaj ata u rikthyen në Medinë, duke e marrë skllavin me vete. Kur arritën, ua treguan letrën të gjithë shokëve të Profetit. Kush dëgjoi për këtë ngjarje, ngeli i shtangur nga habia dhe asnjë nuk mbeti pa e sharë Kalifin e Tretë. Pastaj disa nga bashkëluftëtarët e Profetit shkuan te ai së bashku me këta njerëz dhe e pyetën, e kujt ishte vula që mbante ajo letër. Ai u tha se ishte e tija. E pyetën se i kujt ishte ai shkrim, dhe ai u tha se ishte i sekretarit të tij. E pyetën se i kujt ishte ai skllav, e ai u përgjigj se ishte i tij. E pyetën se e kujt ishte deveja e përdorur për udhëtimin, dhe ai u përgjigj se ishte e qeverisë. E pyetën se kush e kishte nisur, dhe ai u përgjigj se nuk dinte gjë. Atëhere njerëzit i thanë: "O Zot i Madh! Çdo gjë është jotja, e prapë nuk e di se kush e ka nisur?! Nëse je vërtet kaq i pafuqishëm, lëre Kalifatin dhe hiq dorë prej tij, që të vijë njeriu që di t'i drejtojë punët e muslimanëve." Ai u përgjigj: "Nuk është e mundur që të heq rroben e Kalifatit, që vetë Zoti ma ka veshur. Por mund të ofroj pendesë, natyrisht." Njerëzit thanë: "Si mund të flasësh më për pendesë?! Ajo nuk ka më kuptim për ty, qysh ditën kur Merwani foli në vend tënd tek dera e shtëpisë tënde. Ajo që do ti në të vërtetë, është shkruar në këtë letër. Tani nuk të lëmë më të na vësh në lojë me këto mashtrime. Lëre Kalifatin. Dhe nëse vëllezërit e tu do kërkojnë të na pengojnë, ne do t'i ndalojmë; e nëse ata do bëhen gati për luftë, do të luftojmë edhe ne. As duart s'na janë tharë, as shpatat s'na janë topitur. Nëse drejtësia është e shtrenjtë për ty e përpara saj janë vërtet të barabartë të gjithë muslimanët, atëhere na dorëzo Merwanin që ta pyesim se me ndihmën dhe përkrahjen e kujt deshi të luante me jetët e çmueshme të muslimanëve, kur ka shkruar këtë letër". Por ai e hodhi poshtë këtë kërkesë e s'pranoi t'ua dorëzonte, kështu që njerëzit i thanë se letra ishte shkruar me urdhër të tij.

Dhe kështu, gjendja e përmirësuar mori përsëri tatëpjetë e s'kishte si të ndodhte

ndryshe. Gjërat kishin mbetur aty ku kishin qenë e nuk ishte bërë asnjë ndryshim, ndonëse koha e kërkuar ishte dhënë e shkuar kot. Nëpër rugët e Medinës erdhën përsëri njerëzit që kishin qëndruar prapa, në luginën Zi Khashab, dhe u përhapën si një baticë për të parë rezultatet e pendesës. Tashmë shtëpia e Uthmanit ishte e rrethuar nga të katër anët dhe kufijtë ishin mbyllur.

Në një nga ditët e këtij rrethimi, Nejar bin Ijazi, një nga bashkëluftëtarët e Profetit, kërkoi të takohej me Kalifin; iu afrua shtëpisë së tij e i thirri. Kur ky nxori kokën që nga sipër, i tha: "O Kalif, dorëzoje Kalifatin për hir të Zotit dhe kurseua gjakderdhjen muslimanëve." Nuk kishte mbaruar akoma, kur një nga njerëzit e Kalifit i lëshoi një shigjetë dhe e vrau në vend. Kjo i indinjoi shumë rrethuesit, që i kërkuan Uthmanit t'u dorëzonte vrasësin e Nejarit, por ai ua ktheu se as e shkonte në mend t'u jepte mbrojtësit e tij. Kjo kokëfortësi sikur i hodhi zjarrit benzinë. Njerëzve iu mbarua durimi, i vunë zjarrin derës së shtëpisë e nisën të përparonin drejt hyrjes. Atë çast mbi ta sulmuan Merwan bin Hakami, Sa'id bin Asi e Mughire bin Aknesi së bashku me njerëzit e tyre. Në këtë mënyrë gjakderdhja nisi mu në prag të shtëpisë së tij. Populli u përpoq të futej përsëri, po u spraps prapë. Atëhere doli Amr bin Hazem Ensariu, shtëpia e të cilit ishte ngjitur me të Kalifit, hapi derën e tij e i thirri të futeshin nga ajo anë. Rrethuesit u kacavirën nga shtëpia e tij në çatinë e shtëpisë e zhveshën shpatat sa zbritën prej saj. Pati fare pak rezistencë. Me përjashtim të njerëzve të familjes së Kalifit, gjithë të tjerët, me dashamirës e me Beni Umejjadë, u larguan nëpër rrugët e Medinës; disa u fshehën në shtëpinë e Ummi Habibes, të tjerët u vranë, përfshirë Uthmanin, i cili u mbrojt deri në frymë të fundit. (Xhelaludin Sujuti, *Tarikh ul-Khulefa*'; Taberi, *Tarikh*).

Për vrasjen e tij shkruan elegji disa poetë. Ja një kuplet nga një elegji e Ebu Hureires:

*Një plagë morën njerëzit, por unë dy kam marrë:*

*pará e qese humba, dhe Uthmanin ma kan' vrarë.*

Analiza e këtyre ngjarjeve tregon qartë pozitën e Imam Aliut, pra faktin që ai nuk e kishte përkrahur grupin që kishte nxitur vrasjen e Kalifit, por as ishte midis atyre që u ngritën në përkrahje e në mbrojtje të tij. Ai vetëm sa u tërhoq mënjanë, kur pa që nuk u veprua sipas asaj që ishte thënë.

Po të gjykohen të dyja palët, tek njerëzit që nuk i dolën përkrah Kalifit dallohet Umm ul-Mu'minini dhe, sipas të thënave nga njerëz të popullit, edhe ata që ishin akoma gjallë nga dhjetë të përgëzuarit[755], si dhe anëtarët e Komitetit Konsultativ[756], ensarët, muhaxhirët e mirëfilltë, pjesëmarrësit në luftën e Bedrit e shumë persona të tjerë të shquar e dinjitarë; ndërsa në anën tjetër ishin vetëm ca pak skllevër të Kalifit dhe pjesëtarë të fisit

[755] Dhjetë personat që thuhet të jenë para-informuar nga Profeti qysh në këtë botë, se ishin të pranuar në Parajsë.

[756] Që ishte krijuar për zgjedhjen e Kalifit të Tretë.

Umejja. E në qoftë se cave si Merwani e Sa'id bin Asi nuk mund t'u jepet përparësi mbi muhaxhirët e mirëfilltë, as veprimet e tyre nuk mund të kenë përparësi mbi veprimet e muhaxhirëve. Po jo vetëm kaq: Në qoftë se *Ixhma*'-ja[757] nuk vlen vetëm për raste të veçanta, atëhere do të ishte vështirë të vihej në dyshim qëndrimi i njëzëshëm e mbizotërues i sahabëve.

## Ligjërata 31

***Përpara se të fillonte beteja e Xhemelit, Imam Aliu dërgoi Ibn Abbasin tek Zubeiri për ta këshilluar që të rikthehej në bindje. Me këtë rast i tha:***

Talhain mos e kërko. Po ta takoje, do ta gjeje si atë demin e tërbuar me brirët që i sillen kular deri pas veshëve. Ia ka hipur një kafshe të rrezikshme, që kujton se e ka zbutur[758]. Kurse Zubeirin takoje, sepse është natyrë e urtë dhe i arsyeshëm. Thuaji: "Yt kushëri nga jot' ëmë të kujton se në Hixhaz e ke njohur si Kalif dhe prijës; por sa ke ardhur në Irak je bërë tjetër njeri. Cila është arsyeja e gjithë këtij ndryshimi?"

Sejjid Raziu vë në dukje se fjalët e fundit të kësaj Ligjërate: '*Fe-ma Ada Mimme Bada*', i ka përdorur vetëm Imam Aliu.

## Ligjërata 32

***Për nënçmimin e kësaj bote dhe llojet e njerëzve të saj***

O njerëz! Jemi lindur në kohë të mbrapshtë e mosmirënjohëse, kur i virtytshmi shikohet si pervers dhe i padrejti vazhdon të dhunojë. Nuk e përdorim atë që dimë, as e zbulojmë atë që s'dimë. Dhe s'kemi frikë nga fatkeqësia, deri sa ajo na ndodh.

Njerëzit janë katër llojesh. Është ai, të cilin në udhën drejt së ligës e pengon vetëm pozita e ulët, mungesa e guximit dhe e mjeteve, si dhe pasuria e paktë.

Pastaj vjen ai që zhvesh shpatën e bën të këqija fare hapur, që mbledh rreth vetes kalorës e këmbësorë, që ia përkushton vetveten shtimit të pasur-

[757] Konsesusi i opinionit.

[758] Turma e fundërrinave injorante, të pafé dhe rebele, në krye të të cilave Talhai pranoi të vihej.

isë, që udhëheq trupa e ngjitet në minber për të arritur shkatërrimin e besimit e zëvendësimin e tij me ves e intolerancë. Sa e keqe është ujdia që pranuat, për ta bërë gëzimin e kësaj bote çmim të vetvetes, në vend të atij që ju ka caktuar Zoti!

I tillë është ai që e kërkon[759] këtë botë me veprime[760] që janë përcaktuar për kërkimin e tjetrës dhe që nuk e synon të mirën e botës tjetër nëpërmjet veprimeve në këtë botë[761]; është ai që e mban trupin të krekosur, hedh hapa të vogla e të përvuajtura, ngre lart kindin e veshjes për të treguar përkorje, stolis trupin për t'i dhënë vetes autoritet dhe e keqpërdor tolerancën e heshtur[762], por qortuese, të Zotit, si të ishte leje e vërtetë për të bërë të tjera mëkate.

Pastaj është ai që ka ngelur pas në garën për prona e toka ngaqë nuk kishte fuqi, as mjete. Kjo ia bën të ulët pozitën që ka, po ai e quan këtë gjë kënaqje[763] dhe i vesh vetes rrobën e përkorjes, megjithëse këtë virtyt s'e ka patur kurrë.

Pastaj janë ca njerëz fare të paktë, me sytë molisur nga kujtimi i rikthimit[764] dhe të tretur në lot nga ankthi i Ditës së Fundit. Një pjesë nga ata u trajtuan keq[765] e u ha-llakatën, një pjesë u frikësuan e përulën, disa janë bërë të heshtur, sikur t'u kishin vënë mëgojzën, disa falen me çiltërsi, disa i ka dërrmuar dëshpërimi e i ka mbytur dhembja. Ankthi i bën këta njerëz anonimë kurse përçmimi i bashkëqenieve të tyre i bën të fshihen në vetmi e izolim. Dhe kështu zhyten në një det hidhërimi, me gojët kyçur dhe zemrat thyer. Predikuan sa u lodhën, u dhunuan sa ua morën dhe nderin, e u vranë sa ngelën fare pak në numër.

O njerëz! Kjo botë duhet të jetë në sytë tuaj më pavlerë se lëvozhga e akacjes apo një fije floku. Kërkoni mësim nga ata që ecën para jush, përpara se

[759] Gjënë e mirë në ...

[760] Përmes përkushtimit dhe ndjenjës fetare; është e qartë që këtu flitet për hipokritin, te i cili ky devocion e kjo ndjenjë fetare janë të shtira, sepse nuk shoqërohen me aksion e vepër të mirë, por synojnë vetëm nxjerrjen e fitimeve materiale të kësaj bote.

[761] Shiko shënimin më sipër.

[762] Reagimin jo të menjëhershëm të Zotit ndaj hipokrizisë së tij.

[763] Me atë që ka.

[764] Tek Zoti i Gjykimit të Fundit.

[765] Nga bota.

të marrin mësim prej jush ata që vijnë pas jush. Shmanguni prej saj duke menduar të ligat e saj. Kjo botë u ka ikur nga duart edhe atyre, që e kanë dashur e kanë qenë lidhur me të shumë më ngushtë.

Sejjid Raziu thotë: Disa njerëz injorantë ia veshin Mu'avies këtë ligjëratë, por s'ka asnjë dyshim që ky është një fjalim i Imam Aliut. Si mund të krahasohet floriri me baltën apo uji i kulluar i gurrës me ujin e qelbur të kënetës! Në këtë çështje ka tërhequr vëmendjen specialisti dhe eksperti i njohur i kritikës, Amr bin Bahr el-Xhahizi, i cili është shprehur për këtë ligjëratë në librin e tij *el-Bejan we't-Tabi'in*. Përveç kësaj ai tregon se kush ia ka atribuar ligjëratën Mu'avies, pastaj pohon se ka shumë më tepër të ngjarë që ky të jetë një fjalim i Imam Aliut, sepse është në pajtim të plotë me mënyrën se si i gruponte ai njerëzit dhe me informacionin që jep për padrejtësinë, mjerimin, të kuptuarit dhe frikën. Për më tepër, nuk është dëgjuar kurrë që Mu'avia të ketë folur për jetën e të devotshmëve dhe të përkorëve.

## Ligjërata 33

***Abdullah ibn Abbasi tregon për një ngjarje që kishte ndodhur në marshim e sipër për t'u ndeshur me njerëzit e Basras. Në Ziker pati një ndalesë. Imam Aliu hoqi këpucët dhe nisi që t'i qepte. Pastaj kishte pyetur: "Sa mendon se vlejnë këto këpucë?" Ibn Abbasi i ishte përgjigjur: "Siç janë katandisur tani, s'kanë më asnjë vlerë." Atëhere ai ia kishte kthyer: "Për Allah, për mua vlejnë më shumë sesa qeverisja ime mbi ju; veç në arrifsha të vendos përmes saj të drejtën dhe të shmang të padrejtën". Pastaj Imam Aliu ishte ngritur e kishte thënë këto fjalë:***

Zoti e solli Muhammedin kur asnjë Arab nuk kishte lexuar libër apo shpallur profeci. Dhe ai i priu njerëzit e i shpëtoi, duke i vënë në udhën e drejtë. I mësoi si të jetonin thjesht e të mendonin fisnikërisht; u solli paqe të mendjes, fé dhe siguri; u vuri nëpunës të drejtë dhe u caktoi caqe e rangje.

Për Allah, unë isha bashkë me të në krye, deri sa mori formë çdo gjë dhe muret u ngritën, e s'shfaqa kurrë dobësi apo frikë. Edhe hapat e mia të tanishme janë si të asaj kohe. Nuk ngurroj ta çaj më dysh të padrejtën, derisa e drejta të dalë që nga brinjët e saj.

Cili është shkaku i konfliktit tim me Kurejshët? Për Allah, luftova me ta kur ishin të pafé dhe do t'i luftoj prapë[766], sa herë që të shmangen nga udha e drejtë. Sot do jem për ta ai që kam qenë edhe dje.

Për Allah, Kurejshët hakmerren mbi ne për preferencën që Zoti na e dha neve[767] dhe jo atyre. Ne i lejuam të jenë me ne, po prapë për ta vlen ajo çfarë thotë ai poeti:

*O ju, që tash e gjerbni qumshtin taze çdo darkë dhe çdo mëngjes,*
*e hurmat mbllaçitni, në gjalpë ngjyer, ulur midis lulesh tërë vesë,*
*nga ne u bëtë njerëz, e dhe fisnikë, se ishit të egër ca vjet më parë,*
*e ne ju ruajmë, prapë, hipur mbi kuaj race, me heshta dhe ushtarë*[I].

[I]Qëllimi i poetit është të tregojë se kushtet morale e materiale të jetesës së subjektit, të cilit i drejtohet, kanë qenë tepër këqija në të shkuarën, por ai fitoi fisnikëri dhe mbrojtje falë njerëzve të përfaqësuar nga poeti. Pas kësaj, ai që përfitoi dhe nisi të bënte një jetë dinjitoze, e harroi fare të kaluarën dhe nisi të pretendonte që edhe më përpara jetonte në të njëjtën mënyrë.

Këtë ide kërkon të përçojë Imam Aliu edhe për Kurejshët, siç kishte bërë Fatimeja, bija engjëllore e Profetit të Shenjtë, në polemikën e saj lidhur me Fedekun:

O Njerëz. Ju ishit në buzë të greminës për në Zjarrin e Skëterrës[768]. Ju s'vlenit më shumë sesa një gllënkë ujë. Ju ishit një tufë lakmitarësh e arrogantësh. Ju ishit po aq të ulët sa dhe pluhuri që shkel këmba. Ju pinit ujë të qelbur e hanit lëkurë të pazier.

Ishit poshtëruar e dënuar, por Zoti ju shpëtoi përmes tim eti, Muhammedit.

## Ligjërata 34

***Imam Aliu e mbajti këtë ligjëratë kur bëheshin përgatitje për luftë me Shamin*[I]*:***

Medet! Jam lodhur duke ju qortuar. Mos vallë kjo jetë tokësore është për ju gjithçka, aq sa t'ia zerë vendin edhe tjetrës? Apo turpi është bërë për ju më i pranuar se dinjiteti? Ju ftoj të luftoni armikun, e çakërdisni sytë si-

[766] Imam Aliu u shkaktoi Kurejshëve një disfatë në betejën e Basras, si dhe një tjetër, edhe më të rëndë, në betejën e Nehravanit. Ai bëri gati fushatën e re të Sirisë, po s'mundi ta zhvillonte, sepse u vra te rrinte më gjunjë në lutje para Zotit, në një mëngjes të muajit Ramazan në vitin 40 H.

[767] Profetit të Shenjtë dhe familjes së tij.

[768] Kur'an, 3 :103.

kur të ishit në spazmat e vdekjes dhe në kllapinë e çasteve të fundit. S'doni t'i kuptoni fjalët e mia, po jeni strukur në pandjesi; sikur zemrat t'ju ishin marrosur dhe aftësia për gjykim t'ju ish topitur.

Ju e keni humbur përgjithmonë besimin tim. Ju s'jeni për mua as përkrahje, që të mund të mbështetem te ju, as mjeti që shpie në fitore e nder. Shembulli juaj është si i gamileve, që u ka humbur bariu e kur i mbledhin nga njëra anë, hallakaten më krah tjetër.

Për Allah, druri juaj s'bën më për të ndezur flakët e xhihadit. Kundër jush thuren intriga e juve s'ju bën përshtypje. Kufijtë po ju tkurren për ditë, dhe ju as e prishni terezinë. Ata që keni kundër s'i zë as gjumi, po ju harroni se kush janë. Për Atë Zot, kush ia lë punët njëri-tjetrit ka marrë fund. Për Allah, e kam ditur saktë që, sapo të shpërthente lufta e në vatrat tuaja të luhej vallja e vdekjes, ju do ndaheshit nga Aliu si ajo koka e prerë që rrëzohet nga trungu[II].

Për Allah, kush e lë armikun që ta mposhtë, aq sa t'ia shqitë edhe mishin nga eshtrat, t'ia dërrmojë skeletin e lëkurën t'ia bëjë rripa - rripa, është krejt i pazoti. Zemra në gjoksin e tij troket të rrahurat e të fundit. Ju mund të bëheni të tillë në se doni. Po unë do ta zhvesh edhe një herë të fundit shpatën time tehmprehtë të Masharifit[769], për t'ua çarë më dysh eshtrat e kafkave e për t'ua flakur poshtë krahë e këmbë, në vend që të më ndodhë një gjë e tillë. Pastaj le të bëjë Zoti ç'të dojë.

O njerëz, unë kam një të drejtë mbi ju dhe ju keni një të drejtë mbi mua. E drejta juaj mbi mua kërkon t'ju jap këshillë, t'jua jap hakun të plotë, t'ju mësoj të mos mbeteni të paditur e t'ju udhëzoj si të silleni dhe të dini si të bëni. E drejta ime mbi ju kërkon që të zbatoni detyrimin tuaj të besnikërisë, të keni dëshira dhe qëllime të mira ndaj meje, pavarësisht në jam pranë jush apo mungoj, të jeni të gatishëm kur t'ju thërras dhe të bindeni kur t'ju urdhëroj.

---

[I]Fjala '*Sham*' përdorej për një hapësirë të gjerë gjeografike, që ishte pushtuar nga vendet muslimane të asaj kohe. Ajo përfshinte Sirinë, Jordaninë, Palestinën dhe Libanin e sotëm. Kryeqyteti i saj ishte Damasku. Fjala 'Siria' në këtë libër nënkupton pikërisht territoret e lartpërmendura.

[II]Kjo shprehje përdoret për të treguar atë lloj ndarjeje, pas së cilës nuk ka më as

---

[769] Emër vendi i përmendur për prodhimin e shpatave me cilësi të lartë.

rast e as mundësi për ribashkim. Në *Durr en-Nexhefie* radhiten disa versione për shpjegimin e saj:

1) Ibn Dureidi mendon se kjo shprehje do të thotë, 'Ashtu si është e pamundur që koka e prerë të ngjitet prapë, edhe ju s'do mund të bashkoheni më me mua, po të dezertoni.'

2) Mufadali thotë: "*Ras* (Koka) ishte emri i një personi e sipas tij është emërtuar një fshat i Sirisë, që quhet Beiti Ras. Ky person braktisi shtëpinë e tij e u largua për diku dhe nuk u kthye më kurrë në atë fshat; nga kjo doli thënia 'U nda si Rasi'"

3) Një kuptim i saj është: "Ashtu si lidhjet e eshtrave të kafkës nuk rivendosen dot më po të prishen, ashtu dhe ju nuk do më bashkoheni dot, po të largoheni prej meje."

4) Mendohet, gjithashtu, se kjo shprehje është thënë në kuptimin e ndarjes përfundimtare. Ibn Ebi'l-Hadidi e mori këtë kuptim nga *Sherh*-u i Kutbudin Ravandiut. Sipas tij, ai nuk është korrekt, meqenëse fjala 'Ras' nuk paraprihet nga 'Elif' dhe 'Lam' kur përdoret në kuptimin 'krejtësisht'.

5) Pranohet edhe një kuptim tjetër i kësaj shprehjeje, dhe pikërisht: "Ju do largoheni prej meje si ai që ia mbath për të shpëtuar kokën e tij". Përveç kësaj diskutohen edhe kuptime të tjera, por që janë tepër larg së vërtetës për t'u marrë parasysh.

Kjo shprehje është përdorur së pari nga filozofi Arab Aksam bin Seifi, që jepte mësim për unitetin dhe harmoninë. Ai u thoshte nxënësve të tij:

> O fëmijët e mi, mos u ndani nga njëri-tjetri në raste fatkeqësish si ajo koka e prerë prej trupit, sepse, pas kësaj, nuk do të bëheni më bashkë asnjëherë.

## Ligjërata 35

### *Pas Arbitrimit[I] Imam Aliu mbajti këtë fjalim:*

I Lëvduar qoftë Zoti, ndonëse koha na solli mjerim të hidhur e ngjarje të rënda. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, të Vetmit, që s'ka partner të Tij dhe as ndihmës të Tij, përveç Vetë Atij, dhe që Muhammedi është shërbëtori dhe i Dërguari i Tij.

Kështu, pra, nuk ka dyshim që mosbindja ndaj këshilluesit të përkushtuar, që mbart dije e përvojë, shpie në zhgënjim e pendesë. Unë jua dhashë udhëzimet e mia për arbitrimin dhe jua tregova mendimin tim të fshehtë[770], pse duhej pranuar këshilla e Kasirit[II]; por ju i hodhët poshtë armiqësisht e si

[770] Rezervat, dyshimet e mia.

rebelë të pabindur[771], sa vet udhëzuesi ra në dyshime për udhëzimet e tij e stralli i mendjes së tij i shteri shkëndijat. Si pasojë, pozicioni im e juaji u bë siç e përshkruan ai poeti Havazin:

*Ju çova fjalë në Muna'rej Livai,*
*por ju s'e kuptuat të mirën e saj.*
*Kur dreka e të nesërmes u afrua,*
*e patë gabimin, po von' e kuptuat!*[III]

---

[I]Kur shpirti i Sirianëve u thye nga shpatat e përgjakura të Irakenëve dhe sulmet e paprera të natës së el-Haririt e rrëzuan për tokë moralin e tyre dhe u dhanë fund shpresave të tyre, Amr bin Asi i sugjeroi Mu'avies që të ngrinte Kur'anin majë heshtave e të kërkonte që të bëhej pikërisht ai arbitër për grindjen. Nga kjo mund të shpresohej që një pjesë e njerëzve të kërkonte ndalimin e luftës, ndërsa pjesa tjetër vazhdimin e saj. 'Kështu do t'i përçajmë e do t'ia dalim ta shtyjmë luftën për herë tjetër'. Kështu u bë e Kur'ani u ngrit mbi heshta. Atëhere njerëzit e paditur nisën rrëmujën e krijuan pështjellim e përçarje në ushtri, gjë që i shkatërroi përpjekjet e muslimanëve të thjeshtë m'u në prag të fitores. Pas kësaj filluan të bënin thirrje dhe ata për të pranuar vendimin e Kur'anit para se të bëhej luftë, ndonëse s'e kuptonin ende se çfarë kishte ndodhur.

Kur e pa që Kur'ani u bë vegël e qëllimeve të armikut, Imam Aliu tha:

"O njerëz, mos bini në këtë kurth të mashtrimit e të dredhisë. Ata po e përdorin këtë truk vetëm për t'i shpëtuar turpit të disfatës. Unë e njoh karakterin e të gjithëve atyre, një për një. Ata s'e respektojnë Kur'anin dhe as kanë ndonjë lidhje me besimin e fenë. Qëllimi i luftës sonë është pikërisht ky, që ata të ndjekin Kur'anin dhe të veprojnë sipas mësimeve të tij. Për hir të Zotit, mos bini në kurthin e këtij mashtrimi! Vazhdoni me vendosmëri e trimëri dhe ndaloni vetëm pasi ta keni mundur armikun, që po vdes". Por mashtrimi i të ligjve pati sukses. Njerëzit filluan të mos binden e të rebelohen. Sad bin Kazki Temimi dhe Zaid bin Hasin Teji, secili me nga njëzet mijë ushtarë, shkuan tek Imam Aliu dhe i thanë: "O Ali, në qoftë se nuk i përgjigjesh thirrjes së Kur'anit, ne do të veprojmë me ty ashtu si vepruam me Uthmanin. Jepi fund betejës menjëherë e përkulu përpara

---

[771] Kur Beteja e Siffinit ishte në mbarim, Imam Aliu i këshilloi komandantët e tij që të mos mashtroheshin e të mos e kthenin fitoren e ndritur në një armëpushim idiot. Po paraja e Mu'avies dhe truku i ca paçavureve nën emrin e Kur'anit të ngritura mbi shtiza e bënë të tyren. Me përjashtim të ca pak komandantëve besnikë si Malik bin Eshteri dhe Kejs bin Mukili, të tjerët i lëshuan armët. Ne fillim u shpall një armëpushim, pas kësaj u caktuan arbitrat, që ia shitën Djallit çështjen Islame e shpirtrat e tyre, siç e kishte parashikuar Imam Aliu. Më vonë një pjesë e komandantëve e kuptuan budallallëkun që kishin bërë dhe erdhën tek Imam Aliu për të kërkuar ndjesë. Me këtë rast u mbajt kjo ligjëratë.

vendimit të Kur'anit." Imam Aliu bëri ç'ishte e mundur që të kuptonin si qëndronte puna, por sytë e tyre i kishte zënë vetë Shejtani, që kishte marrë trajtën e Kur'anit e s'i linte të shikonin qartë. Imam Aliu u detyrua të dërgonte Jezid bin Haniun për të thirrur nga fusha e betejës Malik el-Eshterin. Kur e dëgjoi Maliku këtë urdhër, u habit dhe tha: "Të lutem, thuaji që nuk është rasti për ta lënë luftën. Të presë fare pak, pastaj unë do të vij në takim me të me lajmin e mirë të fitores." Kur erdhi Haniu me këtë lajm, njerëzit nisën të flisnin që Imam Aliu kishte dërguar fjalë fshehurazi për ta vazhduar betejën. Imam Aliu tha se nuk kishte patur asnjë rast që të dërgonte mesazhe të fshehta e se ato që kishte thënë, i kishte thënë përpara tyre. Atëhere njerëzit kërkuan që Haniu të dërgohej edhe një herë dhe, po qe se Maliku e vononte kthimin, ata do vrisnin Imam Aliun. Imam Aliu e dërgoi Haniun prapë me lajmin se kishte ndodhur një rebelim dhe se ai duhej të kthehej, sido që të ishte puna. Haniu shkoi tek Maliku prapë dhe i tha: "Cila është më e shtrenjtë për ty, fitorja apo jeta e Imam Aliut. Në qoftë se është më e shtrenjtë jeta e tij, duhet që të heqësh dorë nga lufta dhe të shkosh tek ai sa më parë". Kështu, Maliku e braktisi fitoren m'u në prag të saj dhe u tërhoq e shkoi i dëshpëruar dhe i zhgënjyer tek Imam Aliu. Aty mbretëronte kaosi. Ai i qortoi ashpër njerëzit, por punët kishin marrë kthesë të atillë, sa s'mund të rregulloheshin më.

U vendos që secila nga palët të emëronte nga një arbitër. Pas kësaj, do të ishin ata që do ta zgjidhnin çështjen[772] duke u bazuar tek Kur'ani. Nga ana e Mu'avies u caktua Amr bin Asi, kurse nga ana e Imam Aliut u propozua emri i Ebu Musa Esh'ariut. Duke e parë të gabuar këtë zgjedhje, Imam Aliu tha: "Ju nuk e pranuat pikëpamjen time për arbitrimin, pranoni të paktën që të mos jetë Ebu Musai arbitër. Ai nuk është njeri që mund t'i japësh besim. Ja ku është Abdullah bin Abbasi dhe ja ku është edhe Malik ibn Eshteri. Zgjidhni njërin prej tyre." Por ata nuk e dëgjuan dhe u mbajtën vetëm tek ai emër. Atëhere Imam Aliu tha: "Mirë, pra, bëni si të doni. Po s'është larg dita kur do t'i vuani pasojat e punëve tuaja të liga".

Pasi u emëruan arbitrat, u hartua një marrëveshje ku përbri emrit Ali ibn Ebi Talib ishte edhe termi 'Prijës i Besimtarëve'. Por Amr bin Asi tha: "Kjo duhet hequr. Po ta pranonim për Prijës të Besimtarëve, pse do duhej bërë kjo luftë?" Në fillim Imam Aliu nuk e pranoi që ta shuante titullin e tij, por kur pa se ata nuk pajtoheshin kurrsesi, e hoqi dhe tha: "Kjo ngjarje është si e Hudeibes, kur të pafetë ngulën këmbë të hiqeshin fjalët 'Profeti i Zotit', që shoqëronin emrin e Profetit. Edhe Profeti i hoqi." Kur i dëgjoi këto fjalë, Amr bin Asi u inatos e tha: "Mos do të thuash se jemi të pafé?" Imam Aliu iu përgjigj: "Ti s'ke patur të bësh ndonjëherë me Besimin e as ke qenë mbështetje e tij".

Me arritjen e marrëveshjes, njerëzit u shpërndanë. Në një takim të përbashkët të arbitrave u vendos t'i largonin nga Kalifati që të dy pretendentët, si Aliun edhe Mu'avien, pastaj le të zgjidhnin vet njerëzit atë që donin. Ata organizuan një takim në Dumat ul-

[772] Se kush do të vihej në krye të Kalifatit.

Xhandal, një vend mes Irakut e Sirisë, për ta shpallur këtë vendim me rëndësi për fatin e muslimanëve. Amr bin Asi i tha Ebu Musait me dhelpri: "Nuk më duket e sjellshme që të flas unë i pari. Ju jeni më i moshuar, prandaj thuajeni ju i pari lajmërimin". I gënjyer nga kjo lajkë, Ebu Musai doli krenarisht përpara, përballë pjesëmarrësve në mbledhje, e tha: "O muslimanë, ne kemi vendosur së bashku që Ali ibn Ebi Talibi e Mu'avia të hiqen të dy dhe që e drejta për të zgjedhur kalifin t'u mbetet muslimanëve. Le ta zgjedhin ata atë që duan." Pasi foli kështu, u ul. Tani radhën e kishte Amr bin Asi, i cili tha: "O muslimanë, ju e dëgjuat që Ebu Musai pranoi që Ali bin Ebu Talibi të largohej. Edhe unë pajtohem me këtë. Sa për Mu'avien, nuk shtrohet fare çështja e largimit të tij. Kështu që unë lë Mu'avien në postin e tij." Fjalët e tij u mbuluan nga britma që ngriheshin nga çdo anë. Ebu Musai thirri me zë të lartë që ky ishte mashtrim e dredhi e i tha Amr bin Asit: "Ju keni mashtruar. Shembulli juaj është si ai i qenit, të cilit i ngarkon diçka e ai fillon të gulçojë, e që vazhdon përsëri të gulçojë edhe kur ia heq ngarkesën." Amr bin Asi ia ktheu: "Kurse shembulli juaj është si i gomarit të ngarkuar me libra." Sidoqoftë dredhia e Amr bin Asit pati sukses dhe këmbët e lëkundura të Mu'avies u stabilizuan përsëri.

Kjo ishte pak a shumë historia e Arbitrimit, si bazë e të cilit u vendos të ishte Kur'ani dhe Sunneti. Por a ishte ky vërtet verdikti i Kur'anit? Apo i sajimeve mashtruese, që njerëzit e kësaj bote përdorin për të ruajtur pushtetin e tyre? A s'duhen parë këto faqe të historisë si mësime udhërrëfyese për të ardhmen, në mënyrë që Kur'ani e Sunneti të mos përdoren më si mjete të sigurimit të autoritetit dhe si vegla të përfitimeve tokësore?!

Kur mori lajmin e rezultatit të vajtueshëm të Arbitrimit, Imam Aliu u ngjit në minber dhe mbajti këtë ligjëratë, fjalët e së cilës tregojnë logjikën e fortë të mendimit të tij, drejtësinë e pikëpamjes të tij dhe urtësinë e parashikimit të tij, megjithë shijen e hidhur e trishtimin që i përshkon.

[II]Ky është një proverb që përdoret kur dikujt i hidhet poshtë këshilla e mirë dhe më pas vjen pendimi. Në themel të tij është kjo ngjarje: Xhuzemie Ebrashi, që ishte sundimtar i Hiras, vrau Amr bin Tarabin, sundimtar i Xhezires. Pas kësaj, bija e këtij të fundit, Zuba, u bë sundimtare e Xhezires. Pak kohë pas ngjitjes së saj në fron, Zuba mendoi një plan se si të hakmerrej për të atin. Ajo i çoi Xhuzemies një mesazh, ku i shkruante se nuk mund t'i kryente e vetme punët e shtetit e se do t'ia dinte shumë për nder, nëse ai do të pranonte të bëhej kujdestari i saj e të martohej me të. Xhuzemie u deh menjëherë nga ky propozim dhe u bë gati të nisej për në Xhezire së bashku me njëmijë kalorës. Skllavi i tij, Kasiri, e këshilloi të mos e fuste veten në këtë rrezik, sepse kjo ishte thjesht dredhi e mashtrim. Por arsyeja e tij ishte errësuar aq shumë, saqë nuk donte ta vriste mendjen, pse duhej që Zuba të zgjidhte si shokun e saj të jetës pikërisht atë që i kishte vrarë babain. Kështu, pra, u nis e arriti në kufirin e Xhezires. Ushtria e Zubas kishte dalë ta priste, por ajo nuk bëri ndonjë ceremoni të posaçme dhe as i ofroi ngrohtësi kur u takuan. Kjo ia shtoi dyshimet edhe më shumë Kasirit, i cili e këshilloi prapë Xhuzemien të kthehej prapa. Por afërsia e qëllimit e kishte

ndezur keq pasionin e tij dhe ai nuk ia vari fare Kasirit, po u fut në qytet. Pak kohë më pas e vranë. Atëhere Kasiri tha: "Duhej të ishte ndjekur këshilla e Kasirit". Që nga ajo kohë kjo thënie filloi të përdorej si proverb.

[III]Bëhet fjalë për poetin e Beni Havazinit, Dureid bin Sama. Këtë vjershë ai e shkroi pas vdekjes së të vëllait, Abdullah bin Samas. Fakti që është në bazë të saj është kjo ngjarje: Abdullahu me vëllain e tij kishin sulmuar së bashku fisin Bekr bin Havazin dhe u kishin rrëmbyer shumë deve. Duke u kthyer menduan të qëndrojnë në Mune'-rajullava. Dureidi i tha se nuk ishte mirë që të ndaleshin aty, sepse armiku mund t'i sulmonte pas shpine, po Abdullahu nuk qe dakord, kështu që ndaluan. Sapo gdhiu dita e re, armiku i sulmoi dhe e vrau Abdullahun në vend. Edhe Dureidi u plagos, por mundi të shpëtonte gjallë. Më vonë shkroi disa vjersha, nga të cilat kjo është njëra. Në të flitet dhe për këtë ngjarje, që ndodhi pikërisht ngaqë s'u pranua këshilla e tij.

## Ligjërata 36

### *Paralajmërim i fatit të njerëzve të Nehravanit[I]*

Ju paralajmëroj se, kur të ngrihet dielli tjetër[773] do t'i shohë trupat e të gjithë juve mbytur në gjak dhe të shtrirë te kthesa e këtij lumi e mbi digën e kësaj ultësire, pa asnjë shfajësim të qartë para Zotit e as ndonjë shpjegim të besueshëm. Përgjegjësia për vdekjen tuaj do jetë vetëm juaja, sepse u nisët nga shtëpitë[774] dhe përfunduat duke futur hundët në punët e Zotit. E dini fare mirë se unë ju këshillova kundër këtij Arbitrimi, po ju e hodhët poshtë këshillën time sikur të ishit armiqtë dhe kundërshtarët e mi, derisa edhe unë i ktheva mendimet andej nga donit ju. Ju jeni thjesht një turmë pa ide e intelekt. Mallkimi i Zotit do të bjerë mbi ju. Unë nuk ju kam prurë asnjë fatkeqësi dhe as jua kam dashur të keqen ndonjëherë.

---

[I]Historia e betejës së Nehravanit është kjo: Imam Aliu po kthehej në Kufa pas Arbitrimit, kur njerëzit, që kishin ngulur këmbë më shumë për të, filluan ta quanin herezi caktimin si arbitër të njerëzve dhe jo të Zotit. Sipas tyre, Imam Aliu ishte shndërruar në heretik (Zoti na faltë!), përderisa kishte pranuar të tillë Arbitrim. Në këtë mënyrë, ata keqinterpretonin kuptimin e shprehjes, 'nuk ka autoritet tjetër përveç Zotit'[775], duke bërë gjithë

---

[773] Pra, beteja do mbarojë pa u errur dhe dita tjetër do t'ju gjejë kufomë të gjithë.

[774] Për të luftuar.

[775] Ajet në Kur'an.

ç'ishte e mundur, që këto mendime të tyre të zinin vend dhe tek muslimanët e thjeshtë. Pas kësaj, ata u ndanë nga Imam Aliu dhe e ngritën kampin e tyre në Harura, pranë Kufas. Kur mori vesh për rebelimin e tyre, Imam Aliu dërgoi për të biseduar me ta Sasaa bin Sehwan, Ziad bin Nazr Harithin e Ibn Abbasin, pastaj shkoi edhe vetë dhe ia doli që t'i shpërndante pas shumë diskutimeve.

Mirëpo ishin po këta njerëz që, me të arritur në Kufa, nisën të hapnin lajme, sikur Imam Aliu e kishte thyer marrëveshjen e Arbitrimit dhe po bëhej gati të fillonte një luftë tjetër kundër sirianëve. Kur mësoi për këto fjalë, Imam Aliu i përgënjeshtroi, por ata u ngritën në revoltë dhe u ngulën dymbëdhjetë milje larg Bagdadit, në pellgun e një lumi të vogël të quajtur Nehravan.

Imam Aliu e përgatiti ushtrinë për të rinisur luftën me Sirinë vetëm pasi dëgjoi vendimin e Arbitrimit. Ai u shkroi harixhitëve se nuk mund ta pranonte vendimin që kishin marrë të dy arbitrat, sepse bazohej në dëshirat e tyre, në vend që të mbështetej tek Kur'ani dhe *Sunneti*; për pasojë, ai kishte vendosur të luftonte dhe ata[776] duhej t'i bashkoheshin për shkatërrimin e armikut. Por harixhitët i dërguan këtë përgjigje: "Për ne ti je një heretik që nga momenti që u pajtove me Arbitrimin. Po ta pranosh herezinë e të bësh pendesë, ne do ta mendojmë këtë punë një herë dhe do vendosim se çfarë do bëjmë". Kjo përgjigje i dha të kuptojë Imam Aliut se mosbindja dhe shmangia e tyre tashmë ishin shndërruar në një problem tepër serioz. Pas kësaj ishte e kotë të ushqeje ndonjë shpresë prej tyre, kështu që vendosi të mos i përfillte. Ai e ngriti kampin e tij në Nakile dhe po bëhej gati për të nisur fushatën kundër Sirisë, kur mori vesh se përkrahësit e tij donin të merreshin në fillim me Nehravanin e pastaj të vazhdonin më tutje për në Siri. Megjithatë Imam Aliu këmbënguli të marshonin në fillim mbi Sirinë, dhe vetëm pastaj të merreshin me rebelët e Nehravanit. Njerëzit i thanë se kishin vendosur t'u bindeshin të gjitha urdhrave të tij, pavarësisht nga dëshirat e tyre, dhe do t'i shkonin pas kudo që të vendoste ai për të shkuar.

Ushtria nuk ishte nisur akoma në marshim, kur filluan të vijnë lajme të reja për mizoritë e harixhitëve. Ata kishin masakruar governatorin e Nehravanit, Abdullah bin Khababin, vajzën-skllave të tij, që ishte shtatzënë, dhe kishin vrarë tri gra të Beni Tajit si dhe Ummi Sinan Sejjiden. Imam Aliu dërgoi Harith bin Murrahun për t'i verifikuar këto njoftime, po e vranë edhe atë. Kur rebelimi arriti në këtë shkallë, u pa qartë se nuk mund të mos përfillej më, kështuqë ushtria u kthye drejt Nehravanit. Me të arritur atje, Imam Aliu u dërgoi fjalë t'i dorëzoheshin vrasësit e Abdullah bin Khababit dhe të grave të pafajshme, për të shpaguar gjakun e tyre. Ata iu përgjigjën se këto vrasje i kishin bërë bashkarisht e se e gjykonin të ligjshme të derdhnin gjakun e gjithë njerëzve që mbanin anën e tij. Por edhe pas kësaj Imam Aliu nuk e mori inisiativën e fillimit të luftës. Ai dërgoi Ebu Ejjub el-Ensariun me një mesazh paqeje e ky u foli me zë të lartë: "Ai që vjen nën këtë flamur ose ndahet nga ajo parti e shkon në Kufa

---

[776] Harixhitët.

ose Madain, do të përfitojë amnisti dhe nuk do të ndëshkohet". Pas kësaj, Farva bin Naufil Ashxhai tha se nuk e dinte pse ndodhej aty, në luftë me Imam Aliun, kështu që u nda nga rebelët së bashku me pesëqind veta të tjerë. Në këtë mënyrë filluan të largohen edhe të tjerë, grup pas grupi, madje shumë prej tyre u bashkuan me Imam Aliun. Mbetën vetëm rreth katër mijë vetë[777], që s'donin kurrsesi të dëgjonin zërin e arsyes e ishin gati të vrisnin ose të vriteshin. Imam Aliu i pengoi njerëzit e tij që të merrnin inisiativën, por harixhitët vunë shigjetat nëpër harqe e i thyen e i flakën poshtë këllëfet e shpatave të tyre. Imam Aliu mbajti një fjalim, me të cilin i paralajmëroi edhe një herë për pasojat e tmerrshme të kësaj lufte. Por ata ishin aq të ekzaltuar, saqë u hodhën befas mbi forcat e tij. Beteja ishte mjaft e ashpër dhe këmbësorët humbën terren, në fillim, po pastaj u ngulën me aq qëndrueshmëri, saqë sulmet e shigjetave e të heshtave nuk mund t'i shkulnin më nga pozicionet. Rezistenca e harixhitëve nuk zgjati shumë dhe ata u shfarosën thuajse të gjithë. Përveç nëntë vetëve, që morën arratinë, asnjë tjetër nuk mbeti gjallë. Nga ushtria e Imam Aliut ranë martirë vetëm tetë persona.

Beteja ndodhi më 9 të Seferit të vitit 38 H.

## Ligjërata 37

***Bisedë e Imam Aliut në trajtë ligjërimi, lidhur me qëndrueshmërinë e tij në besim si dhe raste të mëparshme të pranimit të Besimit***

Unë i përmbusha detyrat, kur të tjerët e humbën kurajon për t'i kryer, dhe eca përpara kur të tjerët u fshehën. Unë fola kur heshtën të tjerët dhe drita Hyjnore më ledhte, kur të tjerët rrinin duarkryq. Zërin e kam patur më të avashtë nga kushdo tjetër, por askush s'e hidhte hapin më shumë përpara sesa unë. U jam përmbajtur caqeve të besimit e veten e kam bërë mbështetje të amanetit të tij, si ai mali që s'lëviz nga era që përlan e që s'tundet nga stuhia që godet. Askush s'mund të gjejë tek unë gabime, e asnjë gojëtar s'mund të flasë për mua keq.

Në pikëpamjen time, i ulëti[778] ka dinjitet sa kohë i sigurohet e drejta, dhe, në vështrimin tim, i forti barazohet me të dobtin sa kohë që i merret e drejta e këtij. Unë jam i lumtur me fatin e urdhëruar nga Zoti dhe i shtrohem caktimit të Tij. Mos vallë shpresonit se do mund të flisja të pavërteta për Profetin e Zotit? Për Allah, unë qeshë i pari që dëshmova për të dhe nuk do të jem kurrë nga ata që e ndryshuan[779]. I kam parë mirë punët e mia, prandaj

[777] Taberiu thotë se mbetën vetëm dymijë e tetëqind.

[778] I keqtrajtuari nga shoqëria.

[779] E falsifikuan.

dhe vendosa që bindja ime të jetë përpara funksionit tim[780] dhe që zotimi im ndaj tij të jetë detyra ime më e parë.

## Ligjërata 38

### *Flitet për dyshimin e për ata që bien në dyshim*

Dyshimi është quajtur dyshim sepse i përngjan së vërtetës. Bindja bëhet dritë për ata që e duan Zotin. Është drejtësia e udhës së drejtë ajo që rrëfen vetiu udhën që duhet ndjekur. Kurse armiqtë e Zotit ftojnë në çoroditje e për t'iu futur rrugëve të dyshimit e të territ sa herë që vet koha pjell dyshime. Ata e kërkojnë udhën ku ecin me verbërinë e intelektit të tyre. Sado ta kesh frikë vdekjen, s'mund t'i shpëtosh. As malli për jetën e përjetshme[781] nuk mjafton për sigurimin e saj.

## Ligjërata 39

### *Duke qortuar ata që i shmangen betejës*

Kam të bëj me njerëz që s'binden kur i urdhëroj dhe s'përgjigjen kur i ftoj. Mallkimi rëntë mbi ju. Ç'prisni më që s'ngriheni për çështjen e Zotit? A nuk ju bashkon më besimi? Nuk paskeni më turp që t'ju zgjojë nga përgjumja? Vij te ju, ju bëj thirrje e kërkoj ndihmë, por ju s'ia vini veshin fjalës sime e as u bindeni urdhrave të mia, derisa ngjarjet ju hedhin për koke pasojat e tyre të këqija. Me ju gjaku s'merret dot e përmes jush s'arrihet dot qëllimi. Ju bëra thirrje për t'u ndihmuar vëllezërve tuaj, por ju zhurmuat si ato devetë kur u dhemb barku e u zvargët fare si deve kurrizvrara. Pastaj prej jush doli një turmë e lëkundur dhe e dobët dhe erdhi te unë e dukej **"sikur i çonin drejt vdekjes e ata vetëm sa çapëlenin sytë."**

(Kur'ani, 8:6).[I]

<u>Sejjid Raziu thotë:</u> Fjala e Prijësit të Besimtarëve '*Mutazaeb*' ka kuptimin '*Muztareb*'[782]; për shembull, '*Tazaabat-ir-Rihu*', do të thotë 'erërat fryjnë pa një drejtim të

[780] Fjala është për pretendimin e ligjshëm të Imam Aliut për t'u vënë në krye të Kalifatit dhe për të kërkuar nga populli betimin e besnikërisë.

[781] Në këtë botë.

[782] I turbullt ose i shpërqendruar.

caktuar'. Në mënyrë të ngjashme, ujku quhet '*Dheb*' për shkak të lëvizjes së tij të hallakatur.

[1]Mu'avia nisi një repart prej dy mijë ushtarësh nën komandën e Nu'man ibn Beshirit për të sulmuar Ainut Temarin, një bazë mbrojtëse e Imam Aliut pranë Kufas, nën komandën e Malik bin Ka'b Arhabit. Ky kishte në dipozicion rreth një mijë luftëtarë, por atë kohë iu ndodhën vetëm njëqind. Kur mësoi se po i afrohej forca armike, Maliku i shkruajti Imam Aliut. Imam Aliu e mori mesazhin dhe u kërkoi njerëzve të tij që t'i shkonin në ndihmë, por vetëm treqind prej tyre u treguan të gatshëm. Imam Aliu u mërzit shumë nga kjo dhe mbajti një ligjëratë për t'i qortuar. Pas kësaj u kthye në shtëpi e aty i erdhi Adi bin Hatimi e i tha: "O Prijës i Besimtarëve, kam me vete një mijë veta nga fisi Taj. Po të urdhëroni, unë i nis". Por Imam Aliu ia ktheu: "Nuk është mirë që armikut t'i dalin përballë vetëm pjesëtarë të një fisi. PërgatitE këtë forcë në luginën e Nakiles". Pastaj shkoi vetë e u bëri njerëzve thirrje për xhihad. Në këtë mënyrë, përveç fisit Taj u mblodhën edhe një mijë luftëtarë të tjerë. Trupat ishin akoma në përgatitje e sipër për t'u nisur, kur Malik bin Ka'bi dërgoi lajm që s'kishte më nevojë për ndihmë, se e kishte sprapsur vetë armikun.

Në fakt, për t'i dalë përpara çdo vonese të mundshme të ndihmës nga Kufa, Maliku kishte nisur në të njëjtën kohë Abdullah bin Xhuzen te Kerza bin Kabi dhe Mekhnaf bin Selimi, duke u kërkuar që ta ndihmonin sa më parë. Abdullahu shkoi tek të dy, por Kerza nuk i dha përkrahje, kurse Mekhnaf bin Selimi bëri gati dhe nisi pesëdhjetë veta nën komandën e Abdurrahman bin Mekhnafit, që i arriti të rrethuarit akoma me ditë. Deri atë kohë të dy mijë armiqtë nuk kishin mundur t'i mposhtnin të njëqindët e Malikut. Kur Nu'mani pa pesëdhjetë luftëtarët e bin Mekhnafit, i kujtoi si pararojën e forcave të tjera, prandaj u tërhoq me nxitim. Maliku e sulmoi në shpinë në tërheqje e sipër dhe vrau edhe tre armiq të tjerë.

## Ligjërata 40[783]

***Kur dëgjoi thirrjen e harixhitëve 'Vendimi është vetëm i Zotit', Imam Aliu tha:***

Shprehja është e drejtë, por është e gabuar ajo që kuptojnë ata me të. Sigurisht, vendimi i takon vetëm Zotit, po ata mendojnë se edhe qeverisja e

[783] Pas betejës së Siffinit, Mu'avia nuk i plotësoi premtimet që u kishte dhënë atyre që e shndërruan disfatën që i varej mbi kokë, në armëpushim në favor të tij. Të zhgënjyer, ata u revoltuan kundër tij, pasi kishin vepruar njësoj me Imam Aliun. Të rrëzuar shpirtërisht e të terrorizuar nga frika e shpagimit, siç u ndodh të gjithë atyre që u dorëzohen mëkateve të tilla, ata ia hodhën fajin e armëpushimit Imam Aliut. Qëndrimi i tyre politik kishte në themel të tij një slogan fetar, që synonte të gënjente njerëzit e thjeshtë e t'i hidhte në anën e tyre. Si i tillë u zgjodh vargu Kur'anor, 'E drejta e vendimit është vetëm e Zotit'. Imam Aliu e komenton këtë thënie në këtë ligjëratë dhe flet për kuptimin e gabuar që donin t'i vishnin harixhitët.

njerëzve duhet të jetë punë e Zotit dhe jo e vet njerëzve. Është fakt që njerëzit s'i shmangen dot qeverisësit, i mirë apo i keq qoftë. Besimtarët bëjnë veprime të mira nën çdo qeverisje, ndërkohë që të pafetë vetëm sa gjuajnë të mirat e kësaj bote. Nën një qeverisje të mirë, çdo gjë shpihet deri në fund, në e dashtë Zoti. Përmes saj mblidhen taksat, luftohet armiku, mbrohen udhët e karvaneve dhe i merret të fortit e drejta e të dobëtit, deri sa të virtytshmit të gëzojnë paqe e t'u sigurohet mbrojtje nga dhuna e të ligjve.

**Një tjetër version:**

Kur dëgjoi sloganin e harixhitëve për vendimin e marrë, Imam Aliu tha: Unë jam në pritje të vendimit të Zotit për ju.

**Pastaj vazhdoi:**

Njeriu i përkushtuar kryen punë të mira nën një qeverisje të mirë, kurse njeriu me vese e do qeverisjen e keqe sepse i gëzohet kësaj bote, deri sa koha e tij mbaron dhe vjen vdekja dhe e merr.

## Ligjërata 41

*Duke dënuar tradhtinë*

Natyrisht, mbajtja e zotimit është binjake me të vërtetën. Unë s'njoh mburojë më të mirë sesa kjo kundër sulmeve të mëkatit. Ai që e kupton realitetin e rikthimit[784], kurrë nuk tradhton. Është një kohë, që më të shumtët e njerëzve e shikojnë tradhtinë si urti, kurse njerëzit e paditur e quajnë diplomaci. Ç'është kjo që po ngjet me ta, Zoti i vraftë! Ai që ka kaluar nëpër gjithë hallet e kësaj jete, e ka të lehtë të gjejë sebepe për mosndjekjen e urdhëresave dhe për mosrespektimin e ndalimeve të Zotit; por ai, pikërisht, i vë në zbatim porositë e Zotit[785] dhe nuk shfajësohet, megjithëse s'e pengon gjë të shfajësohet; e kush nuk do t'i njohë kufijtë që vë feja, përgjon për rastin e volitshëm e përligj veten, pse nuk zbatoi vullnetin e Zotit.

[784] Në botën tjetër.

[785] Në këtë ligjëratë Imam Aliu merret me arsyet pse veprimet e tij nuk mund të bazohen mbi diplomacinë dhe mashtrimin. Sipas tij, qëllimi dhe mjetet duhet të vendosen mbi çfarëdolloj vesi e ligësie. Ai pohon se di se si të mashtrojë, të përçajë e të sillet gjoja në mënyrë diplomatike, e se ai ka fuqi dhe i zotëron mënyrat për të vepruar kështu, por është frika e Zotit ajo që e ndalon ta bëjë një gjë të këtillë. Për pasojë, principi udhëheqës në jetë duhet të jetë 'frika e Zotit' dhe jo 'suksesi me çdo mjet'.

## Ligjërata 42

***Për veprimin sipas dëshirave dhe ambicjet e tepruara***

O njerëz, dy gjëra janë ato që druaj më shumë për ju: Veprimi sipas dëshirave dhe shtimi i ambicjes. Veprimi sipas dëshirave të largon nga e vërteta, kurse shtimi i ambicjes[786] të bën ta harrosh botën tjetër. Ta dini që kjo botë ndryshon shpejt e prej saj nuk mbetet gjë, përveç ca thërrimeve të fundit, si në fundin e një ene të boshatisur. Hapni sytë e përgjoni afrimin e botës tjetër. Secila syresh është si një mëmë që ka bijtë e vet e secila syresh ka dashuruesit e vet. Por secili nga bijtë do t'i shkojë pas së ëmës Ditën e Gjykimit, prandaj bëhuni bijtë e botës së përjetshme. Sot është dita për të vepruar dhe nuk kërkohet llogari, por nesër do jepet vetëm llogari e nuk do të ketë më kohë për të vepruar.

Sejjid Raziu thotë: '*Hazzaa*' do të thotë 'shpejt', por disa njerëz e kanë lexuar këtë fjalë si '*Jazzaa*'. Kështu përftohet kuptimi 'cikli i gëzimeve tokësore do marrë fund së shpejti'.

## Ligjërata 43

***Pasi Imam Aliu kishte nisur Xherir ibn Abdullah Bexheliun tek Mu'avia për të kërkuar betimin e tij të besnikërisë, disa përkrahës të tij e këshilluan të niste përgatitjet për luftë me Sirinë. Imam Aliu u tha:***

Për sa kohë që Xheriri është akoma në Siri, të përgatitësh luftën kundër saj është njësoj si t'ua mbyllësh njerëzve të saj dyert e veprimit të mirë[787] e t'i largosh prej tij, nëse e duan vërtet një gjë të tillë. Sido që të jetë, unë i kam caktuar Xheririt një kufi në kohë; pas tij ai nuk duhet të rrijë më atje, veç në e mashtrofshin e në mos u bindtë. Mendoj të tregohemi të duruar dhe të presim dhe ca. Po prapë nuk jam kundër që të jemi gati. E kam parë këtë çështje në çdo pikëpamje dhe nuk kam gjetur zgjidhje tjetër, përveçse luftën ose pajtimin me pabesinë. Ju e dini që ka patur një sundimtar[788] që futi praktika të reja[789] dhe i bëri njerëzit që ta kundërshtojnë hapur. Dhe kështu, në fillim ata folën, po

[786] Nënshtrimi ndaj dëshirave dhe ëndrrave me sy hapur për të gëzuar me çdo kusht të mirat e kësaj bote.

[787] Dhënies së besnikërisë.

[788] Para meje.

[789] Me anë të të risive (bidateve) ose ndryshimeve që nuk pajtoheshin me frymën e Islamit.

pastaj u ngritën më këmbë dhe e ndryshuan të gjithë sistemin[790].

## Ligjërata 44

***Maskale[1] bin Hubeire Shejbani kishte blerë disa robër të fisit Naxhie nga një nëpunës i Imam Aliut; kur ky i fundit i kishte kërkuar paratë, Maskale kishte dredhuar e kishte ikur në Siri. Atëhere Imam Aliu tha:***

Zoti mos ia lëntë Maskales pa larë këtë që bëri. Ai veproi si njeri fisnik, por ia mbathi si mjeran. Ai i bëri gjuhët të heshtnin, përpara se të flitej me admirim për të, dhe i mbylli të gjitha gojët, përpara se lëvdatat të dëshmonin veprën e tij të mirë. Po të mos ishte nxituar, do kishim marrë prej tij aq sa mund të jepte, pa e shtërnguar, dhe do ta kishim pritur për pjesën tjetër deri sa ta bënte gati.

[1]Pas Arbitrimit ndodhi rebelimi i harixhitëve. Njëri nga ata, me emrin Harith bin Reshid, nga fisi Naxhie, filloi t'i nxiste njerëzit për trazira dhe marshoi drejt Madaenit me bandën e tij për të vrarë dhe plaçkitur. Imam Aliu dërgoi kundër tij Ziad bin Hafsain me treqind veta. Të dyja forcat u takuan në Madaen dhe u vërsulën njëra kundër tjetrës me shpatat zhveshur. Ndeshja e parë nuk kishte mbaruar ende, kur ra mbrëmja dhe luftimi u ndërpre. Në agimin e ditës tjetër njerëzit e Ziadit gjetën në fushën e betejës pesë harixhitë të vrarë, të tjerët ia kishin mbathur. Atëhere Ziadi u nis së bashku me njerëzit e tij për në Basra, ku mori vesh se harixhitët ishin drejtuar për në Ahvaz. Ziadi nuk i ndoqi, ngaqë kishte pak forca, por lajmëroi Imam Aliun, i cili e thirri të kthehej dhe nisi drejt Ahvazit Mekil bin Kejs Riahin me dy mijë ushtarë me përvojë. Në të njëjtën kohë i shkroi governatorit të Basras, Abdullah ibn Abbasit, që të dërgonte në ndihmë të Mekilit dy mijë shpatarë të Basras. Forcat e Basras u bashkuan me të Mekilit në Ahvaz, ku u riorganizuan si duhej e u bënë gati për të sulmuar mbi armikun. Por Harithi vazhdoi të marshonte drejt kodrave të Ramehramzit. Atëhere ata e ndoqën pas dhe e arritën pranë këtyre kodrave. Të dy palët i rreshtuan përballë njëra-tjetrës forcat që kishin e nisën një betejë, në të cilën harixhitët lanë treqind e shtatëdhjetë të vrarë, kurse pjesa tjetër u tërhoq. Mekili njoftoi Imam Aliun për humbjet dhe arratinë e armikut, duke kërkuar udhëzime të mëtejshme. Imam Aliu e urdhëroi të vazhdonte ndjekjen dhe t'i shkatërronte forcat armike, aq sa të mos mund ta merrnin më veten. Atëhere Mekili u rinis për marshim dhe e kapi Harithin në bregdetin e Gjirit Persik, ku kishte mundur të mblidhte në radhët e tij një numër të madh njerëzish. Tani nën flamurin e tij ndodhej një forcë e rëndësishme. Mekili ngriti

[790] Me këtë sugjerohet që problemet të trajtohen me kujdes, sepse situatat e krijuara ishin delikate dhe mund të shpinin fare lehtë në rebelime të reja.

në fillim flamurin e paqes dhe premtoi të largoheshin pa i trazuar nga radhët e armikut ata që ishin bashkuar rastësisht me të. Pas kësaj thirrjeje, Harithit iu larguan të gjithë, me përjashtim të njerëzve të tij. Harithi e riorganizoi ushtrinë e tij dhe u hodh në sulm, por luftëtarët trima të Basras dhe Kufas i përdorën shpatat e tyre në mënyrë të përkryer dhe vranë në pak çaste njëqind e shtatëdhjetë rebelë, kurse vetë Harithi u vra në dyluftim me Nu'man bin Sahben. Vrasja e tij bëri që armiku të largohej i shpartalluar nga fusha e betejës. Atëhere Mekili mblodhi në një vend gjithë burrat, gratë e fëmijët e kampit armik. Ata që ishin muslimanë u liruan, pasi bënë më parë betimin e besnikërisë, kurse ata që kishin kaluar në herezi u thirrën ta përqafonin Islamin përsëri. Si përfundim u lëshuan të gjithë, pasi pranuan Islamin, me përjashtim të një kristiani të moshuar, që u vra. Pastaj Mekili mori me vete kristianët e fisit Naxhie së bashku me familjet e tyre, që kishin luftuar në anën e Harithit, e u nis për t'u kthyer. Kur arriti në Ardshir Khuran (qytet në Iran), robërit nisën të qanin e të vajtonin përpara governatorit të tij, Maskale ibn Hubeires, duke i kërkuar përulësisht që të bënte diçka për t'i liruar. Maskale i dërgoi fjalë Mekilit përmes Zahi bin Harithit që t'ia shiste atij ata robër dhe Mekili pranoi. Robërit u shitën për pesëqind mijë dirhamë, me kusht që shuma përkatëse të derdhej njëherazi në Bejt ul-Mal. Maskale u përgjigj se po dërgonte në fillim një këst të parë, ndërsa këstin tjetër do ta niste shumë shpejt. Kur e takoi Imam Aliun, Mekili ia tregoi fill e për pé të gjithë këtë histori. Imam Aliu e miratoi veprimin e tij e priti një farë kohe, por Maskale s'po bëhej më i gjallë, sikur prej tij të mos pritej gjë tjetër. Më në fund Imam Aliu i dërgoi një lajmëtar me porosinë që ose të jepeshin paratë, ose të vinte ai vetë në Kufa. Pas këtij urdhri, Maskale erdhi në Kufa e pagoi dyqind mijë dirhamë, por pastaj iu shmang pagimit të pjesës tjetër dhe u arratis tek Mu'avia, që e bëri governator të Taberistanit.

Kur e mori vesh këtë lajm, Imam Aliu mbajti këtë ligjëratë. Në thelb ajo do të thotë: "Në qoftë se ai do të kishte qëndruar, ne do ishim treguar të kujdesshëm në kërkimin e pjesës tjetër e do kishim pritur përmirësimin e financave të tij; po ai ua dha këmbëve vjedhurazi, si të ishte ndonjë hajdut, pasi bëri këtë veprim të mirë sa për sy e faqe. Njerëzit sa kishin nisur ta lavdëronin për mirësinë e tij, por pastaj objekt i fjalëve të tyre u bë poshtërsia dhe karakteri i tij i ulët".

## Ligjërata 45

### *Dëshmon madhështinë e Aliut dhe vogëlsinë e kësaj bote*

Lavdi i qoftë Zotit, në Mëshirën e të Cilit varet shpresa e gjithkujt, Mirësia e të Cilit s'iu kursye askujt, Ndjesa e të Cilit nuk la njeri kokëmënjanë dhe Adhurimi për të Cilin i jep nder dhe më të lartit. Mëshira e Zotit nuk shteron kurrë e Mirësia e Tij nuk humbet kurrë.

Kjo botë është vendi, të cilit iu caktua si fat shkatërrimi dhe largimi i banorëve të saj. Kjo botë është e ëmbël dhe e blertë dhe vërsulet drejt atij që e kërkon, e i ngjitet për zemre atij që e adhuron. Prandaj kaloni[791] nëpër të me sa më shumë të mira[792] që të mundni, e mos kërkoni prej saj më shumë se ç'mjafton e mos lakmoni prej saj më shumë se ç'ju duhet për të jetuar.

## Ligjërata 46

***Kur vendosi të marshonte drejt Sirisë, Imam Aliu tha këto fjalë:***

O Zot, më jep mbrojtjen Tënde nga mundimet e marshimit, nga helmi i kthimit të trishtë e nga rreziku i rrënimit të pronave dhe njerëzve[793]. O Zot, Ti je shoku ynë në marshime e Ti je Ai që lëmë prapa për të na mbrojtur familjet. Askush tjetër, përveç Teje, s'i bashkon dot në një të dyja këto gjëra, sepse nuk mund të na bëhet shok udhe një që mbetet pas dhe nuk mund të mbetet pas një që na shoqëron ndërkohë që ne marshojmë[794].

Sejjid Raziu thotë: Pjesa e parë e kësaj ligjërate është e Profetit, Imam Aliu vetëm sa e ka plotësuar mjeshtërisht duke shtuar në fund disa shprehje tepër elokuente. Shtesat nisin me fjalët 'Askush tjetër, përveç Teje, nuk mund t'i bashkojë ...' dhe vazhdojnë deri në fund.

## Ligjërata 47

***Lidhur me mjerimet e pritshme të Kufas***

O Kufa! m'u sikur e kam përpara syve tkurrjen tënde[795], si të lëkurës së regjur të tregut të Ukhazit[I]; vuajtjet do të të gërryejnë e do kalërosh mbi trazira të rrepta. Sigurisht[II] unë e di: Zoti do t'i bëjë ta paguajnë shtrenjtë të gjithë tiranët që do të ta duan të keqen dhe do dërgojë dikë a diçka për t'ua këputur jetën.

---

[791] Syulur e të përmbajtur, për të mos u robëruar nga këto gjëra tërheqëse.

[792] Fjala është për vepra të mira.

[793] Bëhet fjala për familjet e pronat e luftëtarëve që mbeteshin prapa të pambrojtura.

[794] Vetëm Zoti është i kudogjendur dhe i plotpushtetshëm, vetëm Ai është me këdo dhe kudo në të njëjtin moment.

[795] Nga tmerret.

[I]Në kohët paraislamike ishte zakon të bëhej pranë Mekës një panair i përvitshëm. Në të tregtoheshin kryesisht lëkurë kafshësh. Vendi quhej Ukhaz, prandaj dhe lëkura lidhet me këtë emër. Përveç shitjeve dhe blerjeve, në Ukhaz organizoheshin takime letrarësh, në të cilat Arabët e kishin zakon të recitonin veprat e tyre për të fituar admirimin e dëgjuesve. Më vonë, pas Islamit, ky treg e humbi rëndësinë e tij, për shkak të grumbullimeve më të përshtatshme, që organizoheshin me rastin e Haxhxhit.

[II]Kjo profeci e Imam Aliut u përmbush fjalë për fjalë. Bota shikoi se si sundimtarët që e ushtruan pushtetin e tyre për tirani e padrejtësi, patën një fund tragjik, pa se si veprimtaria e tyre kriminale dhe gjakderdhjet që vet ata shkaktuan hapën rrugët e shkatërrimit të tyre. Kështu për shembull Ziad bin Abihut (bir i një babe të panjohur) i erdhi fundi kur mbante një ligjëratë, me të cilën rrekej të përgojonte Imam Aliun; papritur i ra damllaja e s'lëvizi më nga shtrati, derisa vdiq. Pas masakrës së tmerrshme që shkaktoi, Ubeidullah bin Ziadi u sëmur nga lebra dhe më në fund e gjeti vdekjen nga një shpatë gjakmarrëse. Mizoria e Haxhxhaxh bin Jusufit përcaktoi për fat të tij vdekjen me dhembje të lemerishme nga një tufë gjarpërinjsh, që iu shfaq papritur në stomak. Umer bin Hubeire vdiq nga leukoderma. Khalid Kesari vuajti mundimet e robërisë dhe u vra në një mënyrë fare të shëmtuar. Edhe Musa'b bin Zubeiri dhe Jezid bin Muhlibi u vranë nga shpata.

## Ligjërata 48

### *Mbajtur gjatë marshimit mbi Siri*

Zotit ia kemi hua lëvdatën sa kohë bie natë, përhapet errësirë e ngrihen yjet për t'u ulur prapë[796]. Qofsh lëvduar, o Zot, për Mirësinë që nuk të mungon kurrë e favoret që nuk të shlyhen kurrë[797]!

Kështu, pra, kam nisur një pararojë[I] me urdhrin për të kampuar më këtë anë të buzës së ujit[798], përderisa t'u shkojnë udhëzime të reja. Synimi im është që ta kalojmë lumin e të hidhemi në vendbanimet buzë Tigrit, për të ngritur njerëzit e tyre që të marshojnë kundër armikut së bashku me ne. Në këtë mënyrë do sigurojmë një forcë tjetër në ndihmë tuaj.

[796] Detyrimi i njeriut ndaj Krijuesit duhet të vazhdojë sa kohë që toka të rrotullohet duke prodhuar ditën dhe natën. E meqenëse ky proces do të vazhdojë deri sa sistemi diellor të jetë në galaktikë e galaktika të jetë në Gjithësi, kjo do të thotë se lavdërimi i Zotit duhet të vijojë deri sa të marrë fund ekzistenca e Gjithësisë.

[797] Favoret e Zotit janë falas dhe nuk kërkohet rikthimi i tyre.

[798] Bëhet fjalë për lumin Eufrat.

Sejjid Raziu thotë: Fjala '*Mitat*' që përdor Prijësi i Besimtarëve në këtë rast, ka parasysh vendin ku ka urdhëruar njerëzit e tij të kampojnë e që ishte bregu i Eufratit. '*Mitat*' është përdorur për të treguar bregun e një lumi, megjithëse kuptimi i tij letrar është 'vend i ulët, ultësirë'; ndërsa me fjalën '*Nutfa*' do të tregojë ujërat e lumit. Kombinimi i gjithë këtyre fjalëve krijon një shprehje të magjishme.

---

[I]Këtë ligjëratë Imam Aliu e ka mbajtur në kampin e ngritur në Luginën e Nakiles, ditën e Premte, më 5 Shewal të vitit 37 H., gjatë marshimit për në Siffin. Pararoja që përmendet në të, ka parasysh dymbëdhjetë mijë luftëtarët e nisur drejt Siffinit nën komandën e Ziad bin Nazrit dhe Shureih bin Haniut. Kurse forca e vogël e Madaenit ishte një grup prej një mijë e dyqind vetash, të cilët iu bashkuan Imam Aliut në përgjigje të thirrjes së tij.

## Ligjërata 49[799]

### *Për Madhështinë dhe Lartësinë e Zotit*

Lëvduar qoftë Zoti, i Cili ndodhet brenda çdo gjëje që fshihet, dhe drejt të Cilit shpie çdo gjë që shfaqet. Asnjë soditës nuk mund ta shikojë, por syri s'e mohon dot ngaqë s'e sheh, ashtu si mendja s'e përshkruan dot, ndonëse e provon Qenien e Tij. Ai është aq i lartë në fisnikëri, saqë asgjë nuk mund të jetë më fisnik se Ai. Ai është aq pranë në afërsi, saqë askush nuk mund të jetë më i afërt se Ai. Madhështia e Tij s'e largon nga asgjë e krijimit të Tij, ashtu si afërsia e Tij nuk barabit me Të asgjë të krijimit të Tij. Thelbi i Qenies së Tij nuk iu shfaq mendjes njerëzore, po asaj nuk iu ndalua kërkimi i dijes rreth Thelbit të Tij. Atë e dëshmojnë gjithë shenjat e ekzistencës[800], derisa ekzistencën e Tij ta besojnë edhe vet mendjet më mohuese[801].

Zoti është i Lartë mbi çdo gjë që thonë ata që e krahasojnë me gjëra, e mbi gjithë njerëzit që e mohojnë qenien e Tij.

---

[799] Në këtë fjalim Imam Aliu shpjegon me një gjuhë tepër të thjeshtë teorinë komplekse të pranimit të ekzistencës së Zotit e mënyrën se si mund të përfytyrohet e të kuptohet më mirë kjo Ekzistencë.

[800] Aspekte të ndryshme të realitetit.

[801] Ateistët.

## Ligjërata 50

***Mbi ngatërrimin e të drejtës me të padrejtën***

Shkaku pse ndodhin të këqija janë dëshirat që e udhëzojnë veprimin në brazdën e tyre, si dhe modifikimi i urdhëresave[802]. Të dyja këto bien ndesh me Librin e Zotit. Megjithatë, njerëzit bashkëpunojnë me njëri-tjetrin[803] për to, ndonëse janë në kundërshtim me Fenë e Zotit. Nëse e padrejta do të kishte qenë e pastër dhe e papërzier me të drejtën, s'do ishte më e fshehtë për atë që e kërkon. E nëse e drejta do të kishte qenë e pastër dhe e patrazuar me të padrejtën, s'do t'u linte më gojë armiqve të saj. E keqja është në marrjen e diçkaje nga njëra dhe në përzierjen e saj me diçka të marrë prej tjetrës. Ky është laku ku Shejtani kap viktimat e tij. Kthetrave të tij mund t'u ikin veç ata, që Zoti i ka pajisur me virtyt qysh më parë.

## Ligjërata 51

***Në fillimet e betejës së Siffinit ushtria e Mu'avies pushtoi bregun e Lumit Eufrat, i dëboi njerëzit e Imam Aliut, dhe nuk i lejonte të merrnin ujë. Lidhur me këtë Imam Aliu tha:***

Ata[I] ju mohojnë dhe kafshatën e luftës. E, pra: Ose qëndroni me turp në gjendjen tuaj të përçmuar, ose ngjyeni shpatat në gjak e shuajeni etjen tuaj për ujë. Jeta nën dhunë është vdekje e vërtetë dhe vdekja në mbrojtje të besimit është jetë e vërtetë. Mu'avia është vënë në krye të një hordhie të vogël rebelësh, të cilëve ua ka fshehur faktet e vërteta dhe ua ka bërë zemrat nishane të vdekjes.

---

[I]Imam Aliu nuk kishte mbërritur ende në Siffin, kur Mu'avia vendosi dyzet mijë burra në bregun e lumit, në mënyrë që prej tij të mos merrte ujë askush, veç sirianëve. Kur erdhën ushtritë e Imam Aliut, panë se e vetmja pikë ku mund të furnizoheshin me ujë ishte kapur nga armiku. Furnizimi në pika të tjera ishte i vështirë, sepse duheshin kapërcyer një varg malesh të larta. Atëhere Imam Aliu dërgoi tek Mu'avia Sasa'e bin Sauhan dhe i kërkoi që ta linte të lirë lumin në atë pikë. Po Mu'avia nuk pranoi. Erdhi një çast që ushtria e Imam Aliut po e ndjente përherë e më shumë mundimin e etjes. Imam Aliu e

---

[802] Dispozitave Kur'anore, porosive fetare.

[803] Libri i Shenjtë e ndalon revizionimin e urdhëresave Hyjnore; por njerëzit që kanë marrë përsipër ruajtjen e pastërtisë së tij, e kanë bërë veprimtari legale modifikimin e tyre, bile këshillohen për këtë gjë edhe me njëri-tjetrin.

pa që gjendja po bëhej e padurueshme, dhe tha: "Çohuni dhe merreni ujin me forcën e shpatës". Luftëtarët zhveshën shpatat ashtu siç ishin, të tharë për një pikë ujë, vunë shigjetat nëpër harqe dhe i shpartalluan njerëzit e Mu'avies; pastaj zbritën drejt e në lumë, u dhanë arratinë rojeve armike dhe i vunë pikat e furnizimit nën kontroll të tyre.

Pasi u bënë zotër të brigjeve të Eufratit, ishin njerëzit e Imam Aliut ata që donin t'i bënin bllokadë Mu'avies dhe njerëzve të tij, ashtu siç kishte vënë ai bllokadë më parë kundër tyre. Ata kërkuan të mos i jepej ujë asnjë siriani, derisa të vdisnin të gjithë nga etja. Por Imam Aliu u tha: "Edhe ju doni të bëni të njëjtin veprim brutal, si sirianët? Asnjë njeri të mos pengohet që të marrë ujë, kurrë. Kush dëshiron të pijë, le të pijë, e kush dëshiron të marrë me vete, le të marrë." Si pasojë, askush nuk u pengua t'i afrohej ujit dhe të gjithë kishin liri të plotë në përdorimin e tij, megjithëse lumi ndodhej nën kontrollin e plotë të Imam Aliut.

## Ligjërata 52[804]

### *Kjo ligjëratë është shfaqur edhe më parë, por u pa e udhës të zgjidhej përsëri për shkak të dallimeve mes dy versioneve. Në të jepen aspektet destruktive të kësaj bote e shpërblimi e ndëshkimi në botën tjetër*

Hapni sytë, bota po shkon drejt shterjes dhe jua ka njoftuar tashmë largimin e saj. Ato që më parë ishin të njohura janë bërë të huaja e vet ajo bën prapa me shpejtësi, duke i çuar banorët e saj në rrënim e duke i tërhequr drejt vdekjes fqinjët e saj. Gjërat e saja të ëmbla janë bërë të hidhura dhe gjërat e saja të pastra janë bërë të ndotura. Dhe kështu, ajo çfarë ka tepruar prej saj është si ai uji i mbetur, që mezi arrin të mbulojë fundin e një ene e që e ndez edhe më keq etjen e njeriut të etuar.

O krijesa të Zotit, përgatituni ta lini botën, për banorët e së cilës është caktuar shkatërrim, e kujdesuni të mos ju vënë poshtë ambicjet e shfrenuara; e mos kini iluzione se do të jetë i gjatë qëndrimi juaj në këtë jetë. Për Allah, edhe sikur të qani si deveja për të voglin e saj të humbur, të përkëdheleni si pëllumbi kur gugat[805], të rënkoni si të izoluarit në vetminë e asketit, apo të ktheheni tek Zoti duke lënë fëmijë e pasuri në këmbim të afërsisë së Tij a të

[804] Kjo ligjëratë është qortim për ata që besojnë se kjo botë e jeta në të janë të vetmet gjëra të rëndësishme të krijimit, që s'i japin fare rëndësi jetës tjetër dhe që s'vlerësojnë as Mëshirën, Mirësinë e Bujarinë e Tij, dhe as barrën aq të madhe të mëkateve të tyre. Disa komentatorë besojnë se kjo ligjëratë ka qenë mjaft e gjatë e ka patur temë të saj trajtimin e natyrës shkatërrimtare të jetës mbi tokë, të dobësive që trashëgon mishi njerëzor, si dhe Mirësinë dhe Mëshirën e Zotit ndaj krijesave të Tij. Duket se nuk ka qenë e mundur që të mblidhet e gjithë ligjërata. Pjesë të veçanta të saj shfaqen si ligjërata më vete në vende të ndryshme të '*Nehxhul Belaga*'.

[805] Gugatjet e pëllumbit janë simbol i pëshpëritjeve dashurore.

një pozicioni më të lartë pranë Tij, ose për faljen e mëkatave që përshkruhen në Librin e Tij e që regjistrohen nga engjëjt e Tij - të gjitha këto do të ishin më pak se shpërblimi që pres për ju prej Tij, apo se ndëshkimi, që kam frikë se ju ka caktuar.

Për Allah, edhe sikur zemrat t'ju treteshin si erë e sytë t'ju lotonin gjak nga malli për Atë e nga frik' e Tij, edhe sikur të liheshit ta jetonit[806] këtë botë gjithë kohën e ekzistencës së saj, as kështu nuk do mund t'i paguante përvuajtja juaj mirësitë e mëdha që ju ka bërë dhe Besimin që ju ka dhënë për udhëheqje.

## Ligjërata 53

### *Pjesë e po asaj ligjërate për përshkrimin e cilësive që duhet të ketë kafsha e caktuar për ditën e Kurban Bajramit[807]*

Kafsha që është e përshtatshme për t'u flijuar, duhet t'i ketë sytë e qartë e veshët ngritur drejt përpjetë. Po qe se i ka të shëndetshëm veshët e sytë, kafsha e caktuar për t'u bërë fli është e shëndetshme dhe e përsosur, edhe sikur t'i ketë brirët e thyer a t'i tërheqë këmbët zvarrë kur e shpien te vendi i sakrifikimit.

Sejjid Raziu thotë: Shprehja 'vend i sakrifikimit' përdoret për vendin ku theret kafsha.

## Ligjërata 54[808]

### *Lidhur me betimin për besnikëri*

Ata m'u rrethosën si devetë kur ua zgjidhin të katër këmbët e i lënë të lira, e ato kërcejnë njëra mbi tjetrën me të arritur tek uji i pijshëm; aq sa mendova se o do më vrisnin mua, o do vrisnin njëri-tjetrin në sytë e mi. E rraha gjerë e gjatë këtë çështje, por nuk gjeta rrugë tjetër, veç të luftoj ose të hedh

---

806 Kështu, në këtë gjendje.

807 Arabisht, *'Id al-Adha*.

808 Imam Aliu s'i kishte reshtur asnjëherë përpjekjet për të shmangur luftën e gjakderdhjen, që më në fund shpërthyen në betejën e Siffinit. Por Mu'avia ishte tepër kurioz të maste fuqinë e ushtrisë së tij me të Imam Aliut. Nga ana tjetër, këtë ndeshje mezi e prisnin jo vetëm komandantët, por edhe luftëtarët e thjeshtë të ushtrisë së Imam Aliut. Të gjithë silleshin si të ndërkryer rreth tij duke i kërkuar leje për t'u përleshur. Me këtë rast Imam Aliu mbajti këtë ligjëratë.

poshtë gjithçka që ka prurë Muhammedi. Dhe kuptova që vështirësitë e kësaj bote janë më të lehta sesa vështirësitë e botës tjetër; dhe e kuptova që për mua ishte më e lehtë përballja e luftës sesa e shpagimit.

## Ligjërata 55

***Kur u pa qartë sa me padurim e prisnin luftëtarët lejen për të luftuar në Siffin[809], Imam Aliu tha:***

Ju kujtoni se vonohem ngaqë s'jam gati për t'u përballur me vdekjen? Për Allah, për mua është njëlloj, vjen ajo te unë apo shkoj unë te ajo. E sa për dyshimin tuaj, mos kjo vonesë vjen nga ndonjë pavendosmëri ndaj Sirianëve, dëgjoni: Për Allah, unë nuk e shtyja luftën për asnjë ditë të vetme, pa patur shpresën se do mund të më bashkoheshin të tjerë, për ta gjetur rrugën e drejtë përmes meje dhe për ta parë dritën time me sytë e tyre të dobët. Për mua kjo është më e mirë sesa të vras dikë në gjendjen e çoroditur ku ndodhet, megjithëse kështu do lante mëkatet që ai vet ka bërë.

## Ligjërata 56[810]

***Lidhur me vendosmërinë e zhvillimit të luftës***

Kur ishim me të Dërguarin e Zotit, ngriheshim edhe kundër prindërve, bijve, vëllezërve e xhaxhallarëve tanë. Kjo na mbajti[811] të përkushtuar në besimin tonë e të nënshtruar ndaj vullnetit të Tij, duke iu përmbajtur udhës së drejtë, përballur vuajtjet e dhembjet e luftuar armikun. Ka ndodhur shpesh në dyluftime që dikush nga ana jonë e dikush tjetër nga ana e armikut të hidheshin mbi njëri-tjetrin si dy pantera të egërsuara, duke u përpjekur kush e kush të vriste njëri-tjetrin; herë-herë e vinte poshtë njeriu ynë armikun, dhe herë-herë të tjera ngadhnjente armiku mbi njeriun tonë.

Zoti na dha fitore pasi vuri në provë të vërtetën, sinqeritetin e nderin tonë, kurse armiqve u dha turpin. Dhe kështu vazhduam, derisa Islami u

[809] Të lodhur nga vonesat që i bëheshin ndeshjes me sirianët, bashkëluftëtarët e shokët e Imam Aliut filluan të thonin se Imam Aliu po tregohej nervoz dhe frikacak.

[810] Disa studjues janë të mendimit se kjo ligjëratë u drejtohet atyre që ankoheshin më shumë se të tjerët për vonesën e betejës së Siffinit; po vetëm sa pa nisur kjo betejë, pastaj u tulatën e u treguan frikacakë.

[811] Ky sinqeritet, ky ideal e vetmohim në shërbim të Islamit dhe mbrojtje të Profetit të Shenjtë.

sheshua mirë, si ajo deveja kur shtrin qafën në sheshin që ka zgjedhur për të pushuar. Për Allah, po të ishim sjellë edhe ne si ju, nuk do ishte ngritur asnjë shtyllë e fesë sonë dhe nuk do të kishte lulëzuar asnjëherë pema e Besimit. Për Allah, unë s'kam asnjë dyshim: Tani do milni gjak, në vend të qumështit e, më në fund, do korrni turp[I].

[I]Kur u vra Muhammed bin Ebu Bekri, Mu'avia dërgoi Abdullah bin Amir Hazramin në Basra për të nxitur popullsinë vendase që të hakmerrej për vrasjen e Uthmanit. Shumica e banorëve të Basras, veçanërisht fisi Temim, kishin lidhje afërsie me Uthmanin, kështu që Abdullahu ndenji me Beni Temimin. Asokohe governatori i Basras, Abdullah ibn Abbasi, kishte shkuar në Kufa për të ngushëlluar për vdekjen e Muhammed bin Ebu Bekrit, duke lënë si zëvendës të tij Ziad bin Ubeidin. Kur nisi të prishej qetësia në Basra, Ziadi njoftoi për gjithçka Imam Aliun. Atëhere Imam Aliu u përpoq të fuste në veprim fisin Temim të Kufas, por ata mbajtën heshtje varri dhe s'u përgjigjën fare. Kjo dobësi e paturpësi e tyre e nxiti Imam Aliun të mbante një fjalim, me të cilin u kujtonte se në ditët e Profetit nuk shikohej nëse të vrarët nga duart e tyre ishin apo jo të afërmit e tyre; ata ishin të gatshëm të ndesheshin me këdo që i dilte ndesh së Drejtës. Po të kishin ndenjur në pritje dhe ata e të mos ishin hedhur në veprim, siç po bëhej tani, atëhere as feja nuk do të kishte lëshuar rrënjë, dhe as Islami do të kishte lulëzuar. Këto fjalë e bënë Ajan bin Sabejen të ngrihej e të nisej, po ai u vra nga shpatat e armikut me të arritur në Basra. Pas tij, Imam Aliu dërgoi Xherie bin Kudamen me 50 luftëtarë Beni Temim. Në fillim Xheria bëri gjithë ç'ishte e munduar për ta bindur fisin e vet, por në vend që të ktheheshin në rrugën e drejtë, ata u acaruan dhe më shumë e nisën të shajnë dhe të sulmojnë. Atëhere Xheria thirri në ndihmë Ziadin dhe Beni Ezdin. Kur erdhën ata, doli në skenë edhe Ibn Hazrami me njerëzit e tij. Të dyja palët nisën të luftojnë me shpata për një farë kohe, pastaj Ibn Hazrami ua mbathi këmbëve bashkë me shtatëdhjetë përkrahës të tij dhe u strehua në shtëpinë e Sebil Sa'dit. Xheria nuk pa tjetër rrugë për zgjidhjen e situatës, kështu që i vuri zjarrin shtëpisë. Pas pak flakët përfshinë gjithçka dhe të strehuarit në shtëpi dolën për të shpëtuar, po s'arritën të largoheshin. Disa prej tyre u shtypën nën muret që shembeshin, të tjerët u vranë.

## Ligjërata 57[812]

***Imam Aliu u tha shokëve të tij për Mu'avian:***

Pak kohë pas meje, mbi ju do ngrihet një njeri gojë-gjerë e barkmadh. Ai do gëlltitë çdo gjë që do marrë e do vuajë nga marazi për atë që s'e merr dot. Do duhej ta vrisnit[813], por e di që s'keni për ta vrarë. Ai do t'ju kërkojë të më shani dhe të më mohoni. Sa për sharjet dhe shpifjet, shamëni; pranoini dhe shpifjet kundër meje, sepse kjo do më sjellë pastrimin dhe njohjen e vërtetësisë së çështjes sime, ndërsa juve - shpëtimin nga mizoria dhe tirania e tij. Por, sa për mohimin, s'duhet të më mohoni, sepse kam lindur në fenë e natyrshme[814] dhe kam qenë më i shquari në pranimin e saj si dhe gjatë Hixhretit.[I]

---

[I]Disa njerëz thonë lidhur me njeriun, për të cilin Imam Aliu flet në këtë ligjëratë, se është fjala për Ziad bin Ebihun, disa të tjerë thonë se ai është për Haxhxhaxh bin Jusufin, kurse të tjerët përmendin Mughire bin Shuben. Por shumica e komentuesve janë të mendimit se ai ka patur parasysh Mu'avien, gjë që i përgjigjet më mirë së vërtetës, sepse ai pikërisht, i kishte të gjitha cilësitë që i përshkruan Imam Aliu. Kështu për shembull, Ibn Ebi'l-Hadidi tregon për cilësinë e Mu'avies si grykës, se Profeti kishte dërguar një herë për ta thirrur, e i thanë se Mu'avia ishte duke ngrënë. Pastaj kishte dërguar përsëri për herë të dytë dhe të tretë, e përsëri i kishte ardhur i njëjti lajm. Atëhere Profeti kishte mallkuar: "O Zot, kurrë mos u ngoptë barku i tij!" Në fakt, Mu'avia thoshte gjithmonë, kur lodhej së ngrëni: "Për Allah, s'jam ngopur ende. Po hiqeni, se u lodha e u vela".

Po kështu, janë fakte që historia i njeh mjaft mirë e që nuk mund të mohohen shpifjet që bënte Mu'avia kundër Imam Aliut dhe urdhrat që u jepte nëpunësve të tij lidhur me këtë çështje. Është fakt, gjithashtu, që nëpër fjalimet e predikimet e kohës së tij s'janë kursyer as sharjet që godisnin drejtpërdrejt Zotin dhe Profetin. Lidhur me këtë Umm ul-Mu'minin Ummi Seleme i shkruante Mu'avies:

> Dihet që njerëzit e tu e shajnë Zotin dhe Profetin, e kjo ndodh ngaqë ti hedh baltë mbi Aliun dhe ata që e kanë dashur; po unë mund të dëshmoj që Zoti dhe Profeti e donin Aliun. (Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-Ferid*, Vol. 3, f. 131).

---

[812] Bëhet fjalë për një profeci të Imam Aliut. Sipas saj, pasi ai të vdiste në krye të punëve të muslimanëve do të vinte Mu'avia. Në të bëhen të njohura përpjekjet dhe metodat që do të përdorte Mu'avia dhe njerëzit e tij për ta detyruar popullin që të harronte emrin e Imam Aliut dhe të shpifte kundër tij, si dhe jepen porosi, se si duhej vepruar në ato kushte. Kjo profeci është vërtetuar fije e për pé.

[813] Në këtë fjalim Imam Aliu urdhëron vrasjen e Mu'avies mbi bazën e të njëjtit urdhër të Profetit të Shenjtë, i cili ka thënë: "Kur ta shihni Mu'avien në minberin tim, vriteni!" (*el-Firdeus*, ed-Deilemi).

[814] Në Islam.

Zoti e shpërbleftë Umer ibn Abdul-Azizin, që e ndaloi këtë praktikë e që futi në ligjërata këtë varg në vend të mallkimeve:

**"Zoti urdhëron drejtësi e bamirësi, si dhe që të jemi bujarë me të afërmit tanë; Ai i ndalon turpet, të keqen e rebelimin; Ai ju këshillon të tregoheni të vëmendshëm."**

(Kur'ani, 16:90).

## Ligjërata 58

### *Në të cilën Imam Aliu u drejtohet harixhitëve[815]:*

Shtërngata ju përndaftë si zogjtë e korbit e mos mbettë njeri prej jush për të ndrequr punët tuaja të mbrapshta, për të përçuar lajmin tuaj në kohë e për të reformuar turmën tuaj! Mos vallë u dashka të bie në herezi[816], pasi kam pranuar Besimin dhe kam luftuar nën urdhrat e Profetit? Nuk ka dyshim[817] që kështu do t'i futesha rrugës së shtrembër e nuk do isha më në udhën e drejtë. E pra, kthehuni te vendet tuaja të ndyra, pas gjurmëve të thembrave tuaja. Sepse s'ka dyshim se, pas meje, do bini në mjerime të llahtarshme e nën shpata të mprehta, dhe se sundimtarët do ta bëjnë rregull shtypjen tuaj[I].

---

[I]Historia konfirmon që, pas Imam Aliut, harixhitët u përballën me lloj lloj mjerimesh dhe poshtërimesh dhe hasnin në shpatë e në heshtë, sa herë që do ngrinin kokën për të krijuar trazira. Ziad bin Ebihu, Ubeidullah bin Ziadi, Musab bin Zubeiri, Haxhxhaxh bin Jusufi dhe Muhlib bin Ebu Sufra nuk lanë gur mbi gur për zhdukjen e tyre nga faqja e dheut. Në veçanti Muhlibi i ndoqi për nëntëmbëdhjetë vjet rresht dhe gjeti qetësi vetëm si i shfarosi krejtësisht dhe i shkatërroi që nga rrënjët.

Taberiu shkruan se kur u mblodhën në Silli Satberi dhjetë mijë harixhitë, Muhlibi i luftoi me aq ashpërsi, saqë vrau shtatë mijë prej tyre, kurse tre mijët e tjerë, që mbetën, morën arratinë drejt Kirmanit për të shpëtuar kokën. Por edhe aty s'i reshtën veprimtaritë e tyre rebele. Atëhere governatori i Persisë i rrethoi në Sabore dhe vrau pa e zgjatur shumë një

---

[815] Si prishi traktatin e Siffinit, Mu'avia filloi përgatitjet për të pushtuar Kufan. Imam Aliu vendosi të mos priste, por të sulmonte vetë i pari. Ai u kërkoi harixhitëve që të bashkoheshin me të, por ata nuk pranuan, duke i kujtuar që nuk duhej të kishte miratuar Arbitrimin, po të kishte qenë ai Kalifi i vërtetë; e nëse tani kishte nevojë për ndihmën e tyre, duhej më parë të pranonte që kishte shkelur ligjet e Islamit, duke bërë edhe pendesën përkatëse.

[816] Për t'ju pëlqyer juve.

[817] Kur'an, 6:56.

numër të madh prej tyre. Ata që mbetën morën përsëri arratinë drejt Isfahanit e Kirmanit. Aty formuan prapë një forcë ushtarake e marshuan mbi Kufa nëpër Basra. Për të penguar përparimin e tyre, u dolën përpara gjashtë mijë luftëtarë të Harith ibn Ebi Rebijes e Abdur - Rahman bin Mikhnafit, që i ndoqën deri jashtë kufijve të Irakut. Luftimet e parreshtura e shkatërruan tërësisht fuqinë e tyre ushtarake, derisa u dëbuan nga qytetet e u detyruan të enden nëpër shkretëtirë. Po dhe më pas, kur u ngritën në formën e grupeve të organizuara, u shtypën dhe u dërrmuan (*et-Tarikh*, Vol. 2, f. 580-591; Ibn ul-Athir, *el-Kamil fi Tarikh*, Vol. 4, f. 196-206).

Sejjid Raziu thotë: Në shprehjen e Prijësit të Besimtarëve '*La Bakije minkum Aabirun*', fjala '*Aabir*' është shfaqur me 'Ba' dhe 'Ra' dhe është marrë nga shprehja arabe '*Raulun Aabirun*', që do të thotë 'njeriu që merret me përmirësimin e pemëve të hurmave përmes krasitjes'. Në një version tjetër përdoret fjala '*Aathir*', që do të thotë 'treguesi i lajmeve'. Për mendimin tim, kuptimi më i përshtatshëm është pikërisht ky i fundit; duket sikur me këtë fjalë Imam Aliu do të thotë që nuk do të mbetet më njeri për të njoftuar lajmin. Në një version tjetër është fjala '*Aabidh*' me 'dha', që nënkupton 'ai që hidhet ose kapërcen'. Edhe ai që vdes quhet '*Aabidh*'.

## Ligjërata 59

***Kur[1] i thanë që harixhitët kaluan urën e Nehravanit dhe ndodheshin në anën tjetër të lumit[818], Imam Aliu vendosi t'u jepte luftë. Me këtë rast ai mbajti këtë fjalim:***

Aty do bien, më këtë anë të buzë-ujit. Për Atë Zot, as dhjetë nga ata nuk do mbeten gjallë dhe as dhjetë nga ju nuk kanë për t'u vrarë.

Sejjid Raziu thotë: Në këtë fjalim, '*Nutfa*' nënkupton lumin; kjo është një shprehje mjaft e bukur për ujin, ndonëse mund të mos jetë tamam ky kuptimi i saktë i saj.

---

[1]Një profeci si kjo nuk mund t'i vishet mençurisë e largpamjes njerëzore. Sytë largpamës mund të parashohin fitoren apo disfatën e të japin një ide për fundin e luftës, por të thuash numrin e saktë të të vrarëve prej secilës palë, kjo është vërtet përtej mundësive njerëzore. Kjo mund të bëhet vetëm nga ai, që mund ta shpojë me dritën e dijes së tij prej Imami të ardhmen e panjohur dhe t'i shohë skenat e saj me sytë e tij, dhe vetëm nga ai, që mund të lexojë në

---

[818] Për të sulmuar kryeqytetin.

faqet e së ardhmes gjëra që nuk janë shfaqur ende. Më vonë ngjarjet rrodhën në pajtim të plotë me ç'kishte thënë ky trashëgimtar i dijes së Profetit: Të gjithë harixhitët u vranë, me përjashtim të nëntë vetëve. Dy nga ata u arratisën në Amman, dy në Sixhistan, dy në Kirman dhe dy në Xhezire, kurse njëri u largua për në Tali Morun, në Jemen. Nga ana e Imam Aliut ranë martirë vetëm tetë luftëtarë. Emrat e tyre janë:

Ruba bin Vebir Bexheli, Sa'id bin Khalid Sebije, Abdullah bin Hamad Axhani, Fajaz bin Khalil Ezdi, Kejsum bin Seleme Xhehni, Ebid bin Ebid Khulani, Xhemi' bin Xhetham Kindi dhe Habib bin Asim Asadi.

## Ligjërata 60

### *Kur mbaroi beteja me harixhitët, Imam Aliut i prunë lajmin e shfarosjes së tyre të plotë. Imam Aliu tha:*

Jo, ende jo. Ata mbeten ende në kryqet e burrave dhe në ijet e grave. Sa herë që do të ketë për ta një prijës, do vritet bashkë me ta, deri sa më të fundmit e tyre të përfundojnë hajdutë dhe grabitës[I].

---

[I]Kjo profeci e Imam Aliut doli e vërtetë fjalë për fjalë. Të gjithë prijësit e harixhitëve, që u ngritën në rebelim, u vranë nga shpata. Më poshtë po japim emrat e disave prej atyre që patën një vdekje veçanërisht të shëmtuar:

Nafi bin Izrak: Me emrin e tij është quajtur grupi më i madh i harixhitëve, Azarike. Ai u vra nga Seleme Bexheli gjatë ndeshjes me ushtrinë e Muslim bin Ebisit.

Nexhda bin Amir: Harixhitët e Sektit të Nexhdatëve e kanë emrin prej tij. Është vrarë nga Ebu Fedik Kharixhi.

Abdullah bin Ibad: Sekti Ibadie' e ka marrë emrin prej tij. U vra në ndeshje me Abdullah bin Muhammed bin Atixhan.

Ebu Beihes Hisham bin Xhabir: Sekti Beihesia mban emrin e tij. Uthman bin Xhabani, governator i Medinas, i preu në fillim këmbët e duart, pastaj e vrau.

Urwe bin Udeje: Ziadi e vrau gjatë sundimit të Mu'avies.

Kutre bin Fexhah: E vrau Suare bin Ebxhar Darimi, kur u ndesh me ushtrinë e Ebu Sufian bin Abradit në Taberistan.

Shuzab Kharixhi: U vra në një përpjekje me Sa'id bin Amr Harshin.

Huthare bin Wida Asadi: U vra nga një anëtar i fisit Taj.

Mustaurid bin Urfa: U vra nga Mekil bin Kejsi gjatë mbretërimit të Mu'avies.

Shebib bin Jezid Kharixhi: Vdiq i mbytur në lumë.

Imran bin Harb Sarasibi: U vra në betejën e Dulebit.

Zahhaf bin Taji: U vra në ndeshje me fisin Tahia.

Zubeir bin Ali Seliti: U vra në ndeshje me Etab bin Varka.

Ali bin Beshiri: U vra nga Haxhxhaxhi.

Ubeidullah bin Hune Beshiri: U vra në ndeshje me Muhilb bin Ebu Safera.

Abdullah bin el-Mahudh: U vra në betejën e Dulebit.

Ubeidullah bin el-Mahudh: U vra në ndeshje me Etab bin Warkan.

Ebul Wade: Mbeti i vrarë në vend kur dikush rrëzoi mbi të një mur të varrezave të fisit të Jeshkarëve.

Ubeidullah bin Jahja el-Kindi, Muhtar bin Auf Ezdi, Abrahah ibn Sabah dhe Balxh ibn Ukbah Esedi u vranë nga Muhammed bin Atijje gjatë mbretërimit të Merwan bin Muhammedit (kalifi i fundit Umejjad).

## Ligjërata 61

### *Imam Aliu tha gjithashtu:*

Mos i vritni harixhitët[I] kur unë të mos jem më. Ai që kërkon të drejtën e s'e gjen, nuk është si ai[819] që kërkon të padrejtën dhe e gjen[820].

Sejjid Raziu thotë: Prijësi i Besimtarëve ka parasysh Mu'avien dhe njerëzit e tij.

[I]Arsyeja, pse Imam Aliu e ndaloi shfarosjen e harixhitëve pas tij, ishte kjo: Ai e shikonte qartë që kur ai të mos ishte më, autoriteti dhe fuqia do t'u kalonte njerëzve injorantë në lidhje me xhihadin e vërtetë, e ata do ta përdornin shpatën vetëm në mbrojtje të pushtetit të tyre. Prej tyre do dilnin njerëz që do t'ua kalonin edhe harixhitëve në përpjekjet për të përbaltur Imam Aliun

[819] Pra është më i mirë, më pozitiv.

[820] Aluzion për Mu'avien dhe njerëzit e tij. Paragrafi i fundit i kësaj ligjërate ka të bëjë me një nga vlerat më të larta e më të mëdha të etikës. Ai dëshmon respektin që Imam Aliu përpiqej të ngulte në mendjet e njerëzve për vendimet e sinqerta. Sipas tij, njeriu duhet të ketë të drejtë ta zgjidhë vet çështjen e besimit të tij e për këtë nuk duhet persekutuar, përveçse kur veprimet e tij bëhen të dëmshme për njerëzimin.

dhe për të sharë e shpifur kundër tij. Por ata që janë vetë të padrejtë nuk kanë të drejtë të luftojnë të tjerë njerëz, që janë në të padrejtë[821]. Për më tepër, nuk mund të lejohen ata që kanë zgjedhur të padrejtën në mënyrë të vullnetshme që të luftojnë ata që janë gabimisht në të padrejtë. Rrjedhimisht, sipas Imam Aliut futja e harixhitëve në rrugë të shtrembër nuk ishte e vullnetshme, po e ndikuar nga Shejtani, që i bëri ta marrin të gabuarën si të vërtetë dhe t'i përmbahen asaj. Kurse qëndrimi i gabuar i Mu'avies dhe i njerëzve të tij rrjedh nga fakti se ata e hodhën poshtë të drejtën, megjithëse e njihnin si të drejtë, e pranuan si kod të sjelljes së tyre të padrejtën, ndonëse e dinin që ishte e padrejtë. Paturpësia e tyre në çështje të fesë shkonte deri atje, saqë ky pozicionim i tyre s'mund të shikohet si rezultat keqkuptimi, as mund të mbulohet me petkun e lajthitjeve në gjykim, sepse ata i thyen hapur kufizimet që kishte vënë feja e nuk i vinin kurrë mendimet e tyre individuale në balancën e porosive të Profetit. Për shembull, Ibn Ebi'l-Hadidi tregon për një ngjarje të përjetuar nga Ebu Darde, shok i afërt i Profetit, që i kishte thënë Mu'avies kur e kishte parë tek përdorte sende ari e argjendi: "Kam dëgjuar Profetin të thotë, 'Ai që pi në enë ari dhe argjendi, do t'i ndiejë në barkun e tij flakët e zjarrit të Skëterrës'". Këtij qortimi të tij Mu'avia i ishte përgjigjur me këto fjalë: 'Kurse unë nuk shikoj këtu asgjë të dëmshme' (Vol. 5, f. 130). Të kësaj natyre janë edhe krijimi më kokë të vet i lidhjeve të gjakut të Ziadit me të vetin, në kundërshtim të plotë me urdhëresën e Profetit, mallkimi i familjes së Profetit gjatë predikimeve në minber, thyerja e ligjeve të Sheri'atit, derdhja e gjakut të njerëzve të pafajshëm dhe vendosja[822] e njerëzve perversë për të qeverisur mbi muslimanët, duke hapur në këtë mënyrë rrugë për antifenë e ateizmin, etj. Të gjitha këto janë ngjarje që s'mund të shpjegohen me moskuptimin e çështjeve. Kjo do të ishte njësoj si të mbyllësh sytë me dashje përpara fakteve.

## Ligjërata 62

***Kur e lajmëruan se do ta vrisnin pabesisht, Imam Aliu tha:***

Mua më ruan një mburojë e fuqishme e Zotit. Kur të vijë dita ime, ajo do hiqet mënjanë dhe do më dorëzojë te vdekja. Atë kohë shigjeta s'ka për ta gabuar rrugën, as plaga nuk ka për t'u shëruar.

## Ligjërata 63

***Për karakterin kalimtar të kësaj bote.***

Hapni sytë! Kjo botë është vendi, nga i cili nuk mund të kërkosh mbrojtje, përveçse përsa kohë ndodhe në të. Veprimi i bërë vetëm për hir të

[821] Në emër të drejtësisë.

[822] Në postin e sundimtarit, duke e quajtur veten Kalif.

saj, nuk mund të të shpëtojë. Ky është vendi ku njerëzit provohen përmes sprovës. Ata që lidhen me kënaqësitë e kësaj bote, do ndahen[823] prej tyre e do t'u kërkohet llogari[824]. Me vete do mund të marrin vetëm çfarë u mblodh[825] për botën tjetër, dhe atje do rrinë së bashku. Për atë që është i urtë[826], kjo botë është si hija: Një kohë është e gjatë dhe e shtrirë deri larg në horizont, po rrudhet pas pak e tkurret përsëri, deri sa zhduket krejt[827].

## Ligjërata 64

***Për rrënimin dhe shkatërrimin e kësaj bote.***

O krijesa të Zotit! Kijeni frikë Zotin e priteni vdekjen me punë të mira. Blijeni gëzimin e përjetshëm duke e paguar me dëfrimet kalimtare të kësaj bote. Bëhuni gati për udhëtimin, për të cilin keni ardhur këtu, e përgatiteni veten për vdekjen, që ju rri pezull përmbi krye. Bëhuni njerëz që zgjohen, kur thirren, që e dinë se kjo botë nuk është shtëpia e tyre, e që s'kanë pse ta ndërrojnë[828], përderisa e dinë.

Nuk ka dyshim që Zoti s'ju krijoi pa një qëllim dhe as ju ka lënë kot në këtë botë. Nuk ka asgjë midis secilit prej jush dhe Parajsës a Skëterrës, përveç vdekjes që do t'ju ndodhë se s'bën. Jeta bëhet çdo çast më e shkurtër, shpërbëhet çdo orë që kalon dhe nuk është asgjë, veçse kalim. Drejt jush është nisur vdekja, kjo gjë misterioze, hipur mbi shpinën e kuajve të palodhur të ditës dhe të natës; dhe nuk ka dyshim që ka për t'ju arritur herët apo vonë. Kalorësi[829] që afrohet me hapa të vendosura dhe të llogaritura meriton mikpritjen më të mirë, edhe pse mund t'i sjellë sukses apo dështim kujtdo prej jush. E pra, sa kohë jeni në këtë botë, merrni prej saj mjete të tilla, që do mund t'i përdorni nesër[830] si mburojë.

Kijeni frikë Zotin, qortojeni vetveten, nisni përpara pendesën tuaj dhe mos u bëni robër të dëshirave tuaja, sepse vdekja ju vjen vjedhurazi, dëshi-

---

[823] Për shkak të vdekjes.

[824] Për to.

[825] Nga veprimet e mira.

[826] I mençur, i ditur.

[827] Ka komentatorë që mendojnë se kjo ligjëratë është pjesë e ligjëratës 52.

[828] Me atë tjetrën.

[829] Vetë vdekja.

[830] Në Ditën e Gjykimit.

rat ju mashtrojnë dhe Shejtani është përherë në përgjim e gjueti të tyre. Ai e lezeton mëkatin, që ju të mund ta kryeni[831], dhe e nxit vonesën e pendimit, deri sa ambicja të rritet aq sa t'a mbytë në shpërfillje e harresë. Mjerë njeriu që e lë pas dore: Vet jeta e tij do jetë provë kundër tij, vet ditët e tij në mëkat do ta shpien në ndëshkim.

Ne i përgjërohemi Zotit të Lavdishëm të na bëjë ne e ju si ata që mirësitë s'i futën dot në rrugën e gabuar, që asgjë nuk mund t'i ndalë në bindjen ndaj Atij, dhe që pas vdekjes nuk i zë as turpi, dhe as pikëllimi.

## Ligjërata 65

***Për Cilësitë e Zotit.***

Lavdi i qoftë Zotit, për të Cilin një gjendje s'i paraprin një tjetre, sepse kjo do ta bënte të ishte i Mëparshmi përpara se të ishte i Mëpastajmi dhe të ishte i Shfaquri para se të ishte i Fshehuri. Çdo gjë që numërohet si një[832], përveç Atij, është një se është i paktë[833], e çdo qenie që gëzon nder, veç Atij, është e përunjur dhe e përhumbur. Çdo person i fuqishëm, veç Atij, është i dobët. Çdo zot[834], veç Atij, është skllav[835]. Çdo njohës, veç Atij, është kërkues i dijes. Çdo i pushtetshëm, përveç Atij, do ta humbasë dikur apo diku kontrollin mbi veten dhe të tjerët. Çdo dëgjues, përveç Atij, është i shurdhët ndaj zërave të lehtë[836], ndërkohë që zërat e lartë[837] e shurdhojnë, kurse ata që vijnë nga shumë larg, janë për të fare të humbur. Çdo soditës, përveç Atij, është i verbër ndaj ngjyrave që nuk shihen[838] e trupave tepër të imtë[839]. Çdo gjë e shfaqur[840], përveç Atij, është e fshehur dhe modeste në Gjithësinë e pamatë,

[831] Pa brerje të ndërgjegjes.

[832] Si 'një' i vetëm, pa të tjerë, jo si 'një' ndër, apo si 'një' si (shumë të tjerë).

[833] Në numër.

[834] I vetes apo i gjërave të tjera.

[835] I rrethanave.

[836] Duket sikur flitet për realitetin e infratingujve.

[837] Sot i quajmë ultratinguj.

[838] Sot i quajmë infravalë dhe ultravalë.

[839] Sot i quajmë molekula, atome e grimca elementare ose subatomike.

[840] Me individualitet të spikatur.

dhe çdo gjë e fshehur[841], përveç Atij, është e paaftë të bëhet e shfaqur[842].

Ai s'e krijoi atë që krijoi për të forcuar autoritetin e Tij, as nga frika e pasojave të kohës, as për të kërkuar ndihmë nga sulmi i ndonjë partneri të barabartë me Të, apo nga ndonjë kundërshtar i urryer e mburravec. Të gjitha krijesat janë mbarështruar e ushqyer prej Tij dhe janë skllevër të përulur të Tij. Ai nuk është formësuar në ndonjë nga krijesat e Tij, që të thuhet se ekziston në të[843], dhe as është i përveçuar nga ndonjë gjë[844], që të thuhet se nuk ndodhet në të[845]. Atë nuk e lodh krijimi i asaj që solli në qenie, as administrimi i asaj që mban nën kontroll. Atë nuk e kap asnjë dobësi në raportet me krijesat e Tij. Ai nuk ka asnjë dyshim për atë që ka vendosur e komanduar. Vendimi i Tij është i sigurtë, dija e Tij është përfundimtare dhe qeverisja e Tij është përmbi çdo gjë. Atë e thërrasim në kohë mjerimesh, Atij ia kemi frikën kur gëzojmë mirësitë e Tij.

## Ligjërata 66

***Në ditët e Siffinit[846] Imam Aliu u tregonte luftëtarve të tij si duhej të luftonin:***

O muslimanë! Bëjeni zakon të jetës suaj frikën prej Zotit. Mbulojeni veten me paqen e mendjes dhe shtërngojini dhëmbët, sepse kjo e bën shpatën që të vallzojë përmbi kafka. Mos lini boshllëqe në armaturë e shkundini shpatat[847] në mill përpara se t'ua tregoni syve të armikut. Mos ia ndani sytë kundërshtarit. Përdorini heshtat nga të dyja anët e goditeni armikun me tehun e shpatës. Mbani mend që jeni përpara Zotit dhe në shoqëri të vëllait të Profetit[848]. Mos i reshtni sulmet dhe shikojeni disfatën e largimin nga beteja si një gjë të pështirë e turp për pasardhësit tuaj e si një shkak për t'ju flakur në zjarr Ditën e Gjykimit. Jepeni jetën pa ngurruar dhe shkoni qetësisht drejt

[841] Me origjinë mistike.

[842] Pra, është jo ekzistente.

[843] Pra, Ai nuk mund të shikohet si pjesë e krijimit dhe e Universit.

[844] Nga krijimi.

[845] Në pikëpamje të kontrollit të Tij mbi të.

[846] Një herë gjatë betejës së Siffinit përleshja vazhdoi një ditë dhe një natë pa ndërprerje dhe ishte veçanërisht e rreptë gjatë natës (që është futur në histori me emrin 'Lejlet ul-Harir' ose 'Nata e Haririt'). Në mëngjesin e së nesërmes Imam Aliu mbajti këtë ligjëratë.

[847] Për t'u bindur që do dalin dhe do lëvizin lirshëm nga milli kur të jetë nevoja për t'i përdorur.

[848] Imam Aliu.

vdekjes. Mbajeni në sy këtë turmë të stërmadhe dhe atë tendën fushore[849] e synoni në qendër të saj, sepse është vetë Shejtani[850] që fshihet nën kubé të saj. Ai i ka shtrirë tashmë duart për të na sulmuar, po njërën këmbë e ka lënë prapa, gati për t'ia mbathur. Vazhdoni të qëndroni, derisa drita e së Vërtetës të agojë përmbi ju.

**"Ju keni epërsi e Zoti është me ju dhe s'ka për t'i shpërfillur kurrë punët tuaja."**

(Kur'ani, 47:35).

## Ligjërata 67

***Pasi vdiq Profeti, Imam Aliu u informua për ngjarjet në Sakife të fisit Saide[I]. Ai pyeti se çfarë kishin thënë ensarët, dhe njerëzit iu përgjigjën se ata kishin kërkuar një kryetar nga radhët e tyre dhe një tjetër nga të tjerët. Atëhere Imam Aliu tha:***

Pse nuk sollën prova për amanetin që ka lënë Profeti për ta: "Kushdo që është i mirë ndër ensarët, duhet trajtuar mirë, dhe kushdo që është i keq, duhet falur"?

Njerëzit e pyetën: "Çfarë ka kundër tyre në këtë thënie?"

Imam Aliu tha:
Nëse qeverisja do të ishte caktuar për ta, s'do kishte testament në mbrojtje të tyre[851].

Pastaj ai tha:
Çfarë paraqitën Kurejshët si arsye?

Njerëzit iu përgjigjën: "Ata këmbëngulën se i përkisnin pemës gjenealogjike të Profetit".

Atëhere Imam Aliu tha:
Ata këmbëngulën me pemën, por i plaçkitën dhe s'i përfillën frytet e saj.

---

[849] Tenda e Mu'avies.

[850] Mu'avia.

[851] Porosia për mirësi dhe mëshirë jepet për të ruajtur privilegjet e të qeverisurve, e jo për të mbrojtur ata që qeverisin.

---

[1]Në mbledhjen e Sakifes të fisit Saide, muhaxhirët e arritën suksesin ndaj ensarëve duke argumentuar se Kalifati u takonte vetëm të afërmve në fis me Profetin. Kjo logjikë ishte e mjaftueshme që turma e madhe e ensarëve të tërhiqte pretendimet para tre muhaxhirëve, që ia dolën ta fitonin Kalifatin vetëm me ndihmën e origjinës së tyre. Lidhur me ngjarjet e Sakifes, Taberiu shkruan se ensarët ishin grumbulluar në Sakife të fisit Saide për t'iu betuar Sa'd bin Ubades për besnikëri. Këtë gjë e morën vesh në një farë mënyre dhe Ebu Bekri, Umeri dhe Ebu Ubeide ibn ul-Xherrahu, të cilët shkuan, edhe ata, në atë mbledhje. Umeri kishte menduar diçka për këtë rast dhe u ngrit që të fliste, por Ebu Bekri e ndaloi dhe e mori fjalën vetë. Pasi lëvdoi Zotin e Hixhretin e muhaxhirëve, si dhe qenien e tyre më të hershme në Islam, ai tha:

> Janë ata që e adhuruan Zotin të parët ndër të gjithë dhe e pranuan besimin në Zotin, dhe janë ata të afërm dhe fis i Profetit. Prandaj vetëm ata e meritojnë Kalifatin, para gjithë të tjerëve. Ata që do t'u dilnin përpara, do bënin padrejtësi.

Kur e mbaroi Ebu Bekri fjalimin e tij, u ngrit më këmbë Habab bin Munziri dhe tha duke u drejtuar nga ensarët:

> O ensarë! Mos i jepni fatet tuaja në duart e të tjerëve. Populli është nën kujdes tuaj. Jeni njerëz të nderuar, me pasuri e fis dhe keni përfaqësues. Nëse muhaxhirët kanë përparësi mbi ju në disa drejtime, edhe ju keni përparësi mbi ta në drejtime të tjera. Ju u dhatë strehë atyre nëpër shtëpitë tuaja. Ju jeni krahu i armatosur i Islamit. Me mbështetjen tuaj u ngrit Islami mbi këmbët e tij. Nëpër qytetet tuaja iu lutëm Zotit në paqe. Kursejani vetes përçarjen dhe shpërndarjen dhe qëndroni të bashkuar te e drejta juaj. Në qoftë se muhaxhirët nuk e lejojnë të drejtën tuaj, thuajuni që të ketë një kryetar prej jush dhe një tjetër prej tyre.

Akoma nuk ishte ulur Hababi, pasi tha këto fjalë, kur Umeri u ngrit dhe foli kështu:

> Është e pamundur që të ketë dy sundimtarë në të njëjtën kohë. Për Atë Zot, arabët nuk do të pranojnë kurrë të kenë ju si kryetar shteti, përderisa Profeti nuk doli prej jush. Dhe s'ka dyshim që Arabët nuk do të kenë as kundërshtimin më të vogël që Kalifati t'i lihet atij, në shtëpinë e të cilit ka lindur aftësia profetike, në mënyrë që sundimtari të jetë nga e njëjta shtëpi. Për ata që nuk janë të këtij mendimi, ne mund të japim argumente të qarta. Kush bie në konflikt me ne për çështjen e autoritetit e të qeverisjes së Muhammedit, mbështetet te e padrejta, është mëkatar dhe rrëshqet në shkatërrim.

Pas Umerit, u ngrit përsëri Hababi dhe u tha Ensarëve:

> Shikoni, përmbajuni qëndrimit tuaj e mos ua vini veshin mendimeve të këtij njeriu e të përkrahësve të tij. Ata duan t'i shkelin me këmbë të drejtat tuaja; në qoftë se ata nuk pranojnë, dëbojini bashkë me të tjerët nga qytetet tuaja e

merreni Kalifatin vet. Kush tjetër, përveç jush, mund ta meritojë më shumë atë?

Kur Hababi mbaroi, Umeri e qortoi ashpër. U përdorën fyerje të rënda edhe nga ana tjetër dhe situata filloi të keqësohej. Atëhere Ebu Ubeide foli me qëllim që t'i qetësonte ensarët dhe t'i kalonte në anën e tij. Ai tha:

> O ensarë! Ju jeni njerëzit që na përkrahët dhe na ndihmuat me çdo mjet. Mos i ndryshoni tani veprimet tuaja dhe mos e zhvlerësoni sjelljen tuaj.

Por ensarët nuk pranuan të ndërronin mendje. Ata ishin bërë gati që t'i betoheshin për besnikëri vetëm Sa'dit. Por, ndërsa po bënin të çoheshin e t'i afroheshin, u ngrit Beshir Khazrexhi, nga fisi kundërshtar i Sa'dit, dhe tha:

> Pa dyshim ne u ofruam për xhihadin dhe i dhamë përkrahje fesë, por qëllimi ynë kur vepruam kështu, ishte t'i pëlqenim Zotit dhe t'i bindeshim Profetit të Tij. Nuk është e drejtë të pretendojmë përparësi e krijojmë turbullira në çështjen e Kalifatit. Muhammedi ishte nga Kurejshët, prandaj ata kanë për të një të drejtë më të madhe dhe janë për të më të përshtatshëm.

Sapo shqiptoi Beshiri këto fjalë, midis ensarëve plasi përçarja. Në fakt ky kishte qenë dhe qëllimi i tij, sepse ai nuk mund të pranonte që të ngrihej aq lart një njeri nga një fis rival. Muhaxhirët e shfrytëzuan më së miri këtë përçarje mes ensarëve. Umeri dhe Ebu Ubeide vendosën t'i betohen Ebu Bekrit për besnikëri. Por ishte Beshiri ai që e vuri i pari dorën e tij mbi atë të Ebu Bekrit e vetëm pas tij u betuan për besnikëri dhe Umeri e Ebu Ubeide. Pastaj erdhën njerëzit e fisit të Beshirit, që u betuan dhe ata, duke e lënë Sa'd bin Ubaden në harresë.

Gjatë kësaj kohe Imam Aliu ishte i zënë me larjen funerale dhe me varrimin e Profetit të Shenjtë. Më pas ai dëgjoi për mbledhjen e bërë e mori vesh që muhaxhirët e kishin fituar davanë, duke u vetëparaqitur si fis i Profetit. Atëhere ai shqiptoi për muhaxhirët shprehjen e famshme, 'ata këmbëngulën me pemën, por plaçkitën dhe injoruan frytet e saj', duke nënvizuar faktin që këto fryte ishin anëtarët e Familjes Profetike. Logjika ishte e thjeshtë: Nëse pretendimi i muhaxhirëve për qenien nga i njëjti fis me Profetin ishte i pranueshëm, atëhere si mund të shpërfilleshin ata që ishin nga e njëjta familje e tij? Është e çuditshme që Kalifi i Parë, që lidhet me Profetin në brezin e shtatë, kurse Kalifi i Dytë, që lidhet me të në brezin e nëntë, mund të pranohen si të një fisi e të një familjeje me Profetin, ndërsa Imam Aliut, kushëririt të tij të parë, iu mohua statusi i vëllait.

## Ligjërata 68

***Imam Aliu kishte caktuar Muhammed bin Ebu Bekrin[I] governator të Egjiptit, po ai pësoi disfatë dhe u vra. Lidhur me këtë ngjarje, Imam Aliu tha:***

Kisha menduar të nisja Hashim bin Utben në Egjipt. Ai nuk do t'u kishte lënë gjë mangut kundërshtarëve, e as kohë për ta kapur. Këtë s'e them për të qortuar Muhammed bin Ebu Bekrin, sepse e kam dashur dhe e kam rritur vetë[852].

---

[I]Pas vdekjes së Ebu Bekrit, Imam Aliu u martua me nënën e Muhammed ibn Ebu Bekrit, e cila quhej Esma binte Amis. Në këtë mënyrë Muhammedi jetoi e u edukua nën kujdesin e Imam Aliut dhe përvetësoi sjelljet dhe dijet e tij. Imam Aliu e donte shumë, e trajtonte si djalin e tij dhe e kishte zakon që të thoshte: "Muhammedi është biri im nga Ebu Bekri". Muhammedi ishte lindur gjatë udhëtimit të Haxhxhit të Lamtumirës dhe ra dëshmor në vitin 38 H., në moshën njëzet e tetë vjeçare.

Kur u ngjit në krye të Kalifatit, Imam Aliu caktoi Kejs bin Sa'd ibn Ubaden si qeveritar të Egjiptit, por rrethanat u zhvilluan në mënyrë të tillë, që ai u largua nga ky post e në vend të tij u dërgua Muhammed bin Ebu Bekri. Gjatë qeverisjes së tij, Kejsi nuk kishte marrë asnjë masë serioze kundër njerëzve të Uthmanit në atë vend, por Muhammedi mendonte të vepronte ndryshe. Një muaj pas vajtjes në atë post, ai u bëri të njohur kundërshtarëve të tij se do t'ua bënte ekzistencën të pamundur, në rast se nuk do t'i bindeshin. Atëhere ata krijuan një front kundër tij dhe nisën një veprimtari të fshehtë komplotuese, që më vonë filloi të bëhej sheshit, sidomos pas Arbitrimit, kur u hodhën në rebelim nën pretekstin e hakmarrjes. Kjo e prishi keq atmosferën e marrëdhënieve në Egjipt. Kur e mori vesh këtë gjendje të rëndë, Imam Aliu dërgoi në krye të governatoratit të Egjiptit Malik bin Harith el-Eshterin, me qëllim që të shtypte elementët rebelë dhe të shpëtonte administratën nga keqësimi i mëtejshëm; por ai nuk mundi t'u shpëtonte planeve vrasëse të Umejjadëve dhe u helmua rrugës. Në këtë mënyrë governatorati i Egjiptit i mbeti përsëri Muhammedit.

Ndërkaq Mu'avia nuk e kishte harruar premtimin e bërë Amr bin Asit për ndihmën e tij në Siffin si dhe gjatë Arbitrimit, prandaj i dha gjashtë mijë ushtarë dhe e nisi të sulmonte Egjiptin. Kur mësoi për marshimin e forcës armike, Muhammed bin Ebu Bekri i shkruajti Imam Aliut për ndihmë. Imam Aliu iu përgjigj se do t'ia dërgonte pa vonesë ndihmat që kishte

---

[852] Imam Aliu e kishte dashur e mësuar Muhammedin si birin e tij. Bile sa ishte gjallë ai quhej Muhammed Ibn Ali dhe konsiderohej si djali i tretë i Aliut, pas Hasanit dhe Huseinit. Ai mësoi nga babai i tij i ri të gjitha virtytet dhe dijet dhe e donte shumë Imam Aliun. Por ai kishte një të metë të madhe, dhe kjo ishte nënvlerësimi i armikut. Kur e caktoi governator në Egjipt, Imam Aliu e këshilloi të bënte shumë kujdes nga Mu'avia, por Muhammedi nuk i kushtoi vëmendjen e merituar kësaj këshille.

kërkuara, por ndërkohë vetë ai duhej të mobilizonte forcat që kishte. Muhammedi mblodhi nën flamurin e tij katër mijë veta e i ndau në dy pjesë. Njërën prej tyre e mbajti vetë, kurse tjetrën e vuri nën drejtimin e Beshar bin Kinanes, të cilin e urdhëroi të shkonte përpara për të ndaluar përparimin e armikut. Me t'u ndodhur përballë armikut, ushtrinë e tij filluan ta sulmojnë nga çdo anë, por ai e përballoi kundërshtarin me kurajo dhe guxim. Më në fund, Mu'avie bin Hudaixh Kindi u hodh në sulm me të gjithë ushtrinë, megjithatë ata nuk u tërhoqën, por u qëndruan me këmbëngulje hordhive armike, deri sa ranë duke luftuar. Pas kësaj disfate njerëzit e Muhammed bin Ebu Bekrit u trembën dhe e braktisën. I mbetur vetëm, Muhammedi iku dhe kërkoi strehim në një vend të shkretë. Por armiku e zbuloi ku ishte nëpërmjet dikujt dhe e gjeti kur ishte duke vdekur nga etja. Muhammedi u kërkoi ujë, po këta njerëz mizorë nuk i dhanë dhe e therën ashtu siç ishte, të përvëluar për një pikë ujë. Pastaj e futën trupin e tij në lëkurën e një gomari të ngordhur dhe e dogjën.

Ka'b Erxhi kishte kohë që ishte nisur nga Kufa në krye të dymijë luftëtarëve, por Egjipti ishte pushtuar tashmë nga armiku.

## Ligjërata 69

***Duke qortuar shokët e tij për sjellje të pakujdesshme, Imam Aliu tha:***

Edhe për sa kohë do më duhet t'ju jap atë respekt, që i jepet gamiles me gungë të zbrazët, apo të vesh rroba që kur i arnon në njërën anë, grisen në anën tjetër[853]? Sa herë vërsulet mbi ju ndonjë pararojë siriane, ju mbyllni secili derën e vet dhe fshiheni si hardhuca në brimën e saj apo si baldosa në strofkën e saj. Ai që ka mbështetjen e njerëzve si ju, është nisur drejt disfatës, dhe ai që hedh shigjeta me përkrahjen tuaj, i hedh pa majë e me bisht të thyer. Ju jeni shumë sa jeni përbrenda oborrit, por pakësoheni nën flamur. E di se çfarë mund t'ju bëjë më të mirë dhe si të drejtohet shtrembërimi juaj[854], por nuk do ta ndreq gjendjen tuaj duke prishur timen. Zoti ju shkatërroftë e jua nxiftë faqen! Ju nuk e kuptoni të drejtën, siç kuptoni të shtrembrën, dhe nuk e dërrmoni të padrejtën, siç dërrmoni të drejtën.

[853] Dhe sa kohë më duhet t'ju trajtoj butësisht e me delikatesë nga frika se mos shkatërroheni, si kjo rrobë, për të cilën bëhet fjalë, apo si kjo gamile, që i ka shterur rezervat e saj të ujit?

[854] Një gjë e tillë do mund të arrihej përmes tiranisë dhe mizorisë. Po Imam Aliu nuk mund t'i drejtohej përdorimit të këtyre mjeteve. Ai kërkonte gjithmonë nga mbështetësit e tij që t'i shërbenin Zotit dhe fesë me vullnetin e tyre të lirë.

## Ligjërata 70

***Mbajtur mëngjesin e ditës kur Imam Aliu u godit në mënyrë vdekësore nga një shpatë e pabesë:***

Po rrija unjur, kur gjumi më kishte mbërthyer. Pashë të Dërguarin e Zotit përpara meje e i thashë: "O Profet i Zotit shiko ç'shtrembërim e ç'armiqësi më duhet të pësoj nga pasuesit e tu!" i Dërguari i Allahut më tha: "Mallkoji!" Dhe unë i thashë: "Zoti i zëvendësoftë me më të mirë për mua, e mua më zëvendësoftë me më të keq për ta".

Sejjid Raziu thotë: '*Avad*' do të thotë 'shtrembërim' kurse '*ladad*' do të thotë armiqësi, e kjo është një shprehje tepër elokuente.

## Ligjërata 71

***Duke qortuar irakenët[I]***

O njerëz të Irakut! Ju jeni si ajo gruaja që lind foshnjë të vdekur pas kaq muajsh shtatzani e burri i saj ka vdekur e i ka mbetur akoma kohë e gjatë për të jetuar si vejushe, ndërkohë që trashëgohet vetëm nga kushërinj të largët. Për Allah, unë s'erdha tek ju se më pëlqente, por ishin rrethanat që më prunë. Mësova se thoni që Aliu flet gënjeshtra. Zoti ju vraftë! E kundër kujt flitkam gënjeshtra unë? Mos vallë kundër Zotit? Po unë jam i pari që besova në 'Të. Mos ndofta kundër Profetit të Tij? Po unë jam i pari që dëshmova për të. Sigurisht që jo. Për Allah, kjo ishte veç një mënyrë të shprehuri, po ju s'arritët ta vlerësonit se s'jeni të aftë për këtë gjë. Mjerë ju! Jua them gjithë këto shprehje të bukura pa pasur qëllime të përfitoj prej jush. Ah sikur të kish enë mjaft më të denja e më të bollshme për t'i mbajtur! Po s'ka dyshim, që ju do arrini t'i kuptoni pas ca kohësh[855].

---

[I]Pas Arbitrimit, irakenët ranë në letargji dhe paburrëri dhe nuk reagonin ndaj sulmeve të vazhdueshme të Mu'avies. Atëhere Imam Aliu mbajti këtë fjalim, duke i paralajmëruar e qortuar. Në të përmend mashtrimin që pësuan në Siffin, duke i krahasuar me një grua që ka pesë cilësi:

1. Së pari është shtatzënë. Kjo nënkupton se këta njerëz kishin aftësi të plota për të luftuar dhe nuk ishin si ato gratë shterpa, nga të cilat s'mund të pritet asnjë gjë.

---

[855] Kur'an, 38:88.

2. Së dyti, ajo e ka mbaruar periudhën e barrës. Pra këta njerëz kanë kaluar nëpër të gjitha fazat e vështira dhe ishin fare pranë qëllimit të fitores përfundimtare.

3. Së treti, ajo e dështon me dashje foshnjën e vet. Kjo do të thotë se këta njerëz iu futën zgjidhjes së çështjes duke shkuar fare pranë fitores, por në vend që të arrinin synimin e lakmuar, u ndeshën me zhgënjimin.

4. Së katërti, periudha e saj e vejushërisë është e gjatë. Kjo do të thotë që këta njerëz do të mbeteshin për një kohë të gjatë pa zot e pa mbrojtës dhe, si të tillë, do të silleshin vërdallë pa askënd që t'i sundonte.

5. Së pesti, trashëgimtarët e saj do të jenë persona të largët. Kjo do të thotë që pronat dhe fatet e këtyre njerëzve do të trashëgoheshin nga Sirianët, që nuk kishin lidhje të afërta me ta.

## Ligjërata 72

### *Në këtë ligjëratë Imam Aliu tregon se si bëhet Lutja[856] për Profetin*

O Zoti im, Shpalosësi i faqes së Dheut e Mbajtësi i të gjithë qiejve, Krijuesi i zemrave, të mira a të liga qofshin, jepi bekimet më të zgjedhura dhe favoret më të larta Muhammedit, shërbëtorit Tënd dhe Profetit Tënd, të fundit në radhën e atyre që erdhën para tij, hapësit të gjithçkaje që ishte mbyllur, shpallësit të së vërtetës përmes së vërtetës, shkatërruesit të forcave të së padrejtës e zbrapësit të sulmeve të çoroditjes. Sa kishte barrën[857] në shpinë, e mbajti me qëndresë të fortë nën urdhrin Tënd dhe në përmbushje të vullnetit Tënd, pa iu dridhur këmbët, pa iu lëkundur vendosmëria, me bindje ndaj Zbulesës Tënde, në roje të amanetit Tënd dhe duke e shpurë porosinë Tënde nëpër njerëz, derisa u ndez dritë për atë që e kërkonte dhe u ndriçua rruga për atë që endej nëpër terr.

Përmes tij, zemrat erdhën në udhën e mbarë, pasi ishin hallakatur nëpër trazira. Ai i solli simbolet e qarta udhërrëfyese dhe vendimet e shkëlqyera. Ai është kujdestari Yt i besuar, rojtari i thesarit Tënd të dijeve, dëshmitari Yt Ditën e Gjykimit, i dërguari i së Vërtetës, e lajmëtari Yt tek njerëzit. O Zoti im, përgatit për të nën hijen Tënde një vend të bollshëm dhe jepi të mira që Mirësia Jote i shumfishon.

O Zoti im, shtoja lartësinë shtatit të tij përmbi gjithë lartësitë, ngrije pozicionin e tij pranë Teje, jepi hapësirë rrezëllimit të tij si shpërblim që përmbushi Profetësimin Tënd, lejo që të pranohet dëshmia e tij e që të pëlqe-

---

856 Si i kërkohen Zotit bekimet Hyjnore.

857 E përgjegjësisë së Profetësimit.

het fjala e tij, se fjala e tij është e drejtë dhe gjykimi i tij është i urtë e i saktë. O Zoti im, bëna si ai në sjelljen ndaj kënaqësive të jetës, lejona t'i meritojmë si ai bekimet dhe mirësitë e përjetshme, të frymëzohemi si ai nga dëshirat e mira, e të të lutemi si ai për kënaqësitë e pafajshme, lehtësitë dhe bukuritë e jetës, paqen e mendjes e dhuratat e Qiejve të Tu.

## Ligjërata 73

***Imam Aliu e ka mbajtur këtë ligjëratë në Basra, në lidhje me Merwanin. Pasi u kap rob në Ditën e Xhemelit, ky i fundit iu lut Hasanit e Huseinit të ndërhynin tek Imam Aliu për ta falur. Ata ia përcollën këtë lutje të tij Imam Aliut, i cili e fali dhe e liroi. Atëhere i thanë: "O Prijës i Besimtarëve, ai kërkon të të betohet për besnikëri". Imam Aliu u përgjegj me këto fjalë:***

A nuk m'u betua për besnikëri edhe pas vrasjes së Uthmanit? Tani nuk kam më nevojë për besnikërinë e tij, sepse dora e tij është si e judës. Ma shtrin tani në shenjë bese, po e heq prapë, pa kaluar shumë. Por ai do të vijë në pushtet për aq kohë sa i duhet një qeni të lëpijë hundën e tij[858], madje do sundojnë dhe të katër bijtë e tij[859]. Njerëzit do kalojnë ditë të rënda nën të e bijtë e tij[I].

[I]Merwan bin Hakami ishte nip[860] dhe dhëndërr i Uthmanit. Njihej me nofkën 'Khaitul Batil'[861], për shkak të trupit të tij të hollë. Kur Abdul-Malik bin Merwani vrau Amr bin Sa'id Eshdakin, vëllai i këtij të fundit, Jahja bin Sa'idi, tha:

> O bij të Khait ul-Batilit, ju e mashtruat Amrin; njerëzit si ju e ngrejnë autoritetin e shtëpive të tyre mbi mashtrim dhe pabesi.

Babai i tij, Hakami, e kishte pranuar Islamin vetëm si kishte rënë Meka. Ai i kishte sjellur Profetit shqetësime të mëdha me sjelljet dhe veprimet e tij, prandaj Profeti e kishte nëmur atë e pasardhësit e tij, duke thënë: "Pasardhësit e këtij njeriu do t'u sjellin shumë mjerime njerëzve të mi". Së fundi, kur kaloi çdo kufi me intrigat e tij, Profeti e dëboi nga Medina në luginën Daxh (në Taif). Me të kishte shkuar edhe Merwani. Profeti nuk e lejoi të hynte më në

[858] Pra aq kohë sa i duhet një klyshi qeni të rritet sa të jetë në gjendje të lëpijë hundën me gjuhën e tij.

[859] Të gjitha këto parashikime profetike të Imam Aliut u plotësuan fjalë për fjalë.

[860] Djali i vëllait.

[861] Peri i shtrembër.

Medinë sa ishte gjallë dhe kështu bënë edhe dy kalifët e parë. Gjatë mbretërimit të Kalifit të Tretë, të dy ata, atë e bir, u thirrën në oborr, bile Merwani u ngjit në poste të tilla që i jepnin mundësi të kishte në kontroll tërë pikat kyçe të Kalifatit. Më pas për të erdhën kohë shumë më të mira. Pas vdekjes së Mu'avia bin Jezidit, u bë kalif i muslimanëve, por sundimi i tij zgjati vetëm nëntë muaj e tetëmbëdhjetë ditë. Pastaj vdiq nga një sëmundje e rëndë, që e detyroi të shoqen t'i ulej pranë e të mos i ndahej deri në frymën e fundit.

Katër bijtë, që përmend Imam Aliu në fjalimin e tij, ishin katër djemtë e Abdul-Malik bin Merwanit dhe pikërisht: Walidi, Suleimani, Jezidi dhe Hishami, të cilët u ngjitën njëri pas tjetrit në krye të Kalifatit e kryen bëma nga më të shëmtuarat në histori. Disa komentatorë thonë se Imam Aliu ka parasysh vet djemtë e Merwanit, të cilët quheshin Abdul-Malik, Abdul-Aziz, Beshar dhe Muhammed. Nga këta kalif i Islamit u bë vetëm Abdul-Maliku, kurse Abdul-Azizi u bë governator i Egjiptit, Beshari governator i Irakut e Muhammedi governator i Xhezires.

## Ligjërata 74

***Kur Komisioni Konsultativ (Shura') vendosi t'i betohet Uthmanit për besnikëri, Imam Aliu tha:***

Ju patjetër e dini që më i ligjshmi nga gjithë të tjerët për Kalifatin jam unë. Për Allah, për sa kohë që punët e muslimanëve do të mbeten të pacenuara dhe padrejtësia s'do të bjerë mbi ta, por vetëm mbi mua, unë do ta ruaj qetësinë, duke kërkuar shpërblim për këtë[862] dhe duke u qëndruar larg joshjeve dhe tundimeve të kësaj bote, aq të dëshiruara prej jush.

## Ligjërata 75

***Kur mësoi se Umejjadët e fajësonin për vrasjen e Kalifit të Tretë, Imam Aliu tha:***

As njohuritë që kishin për mua e as qenia ime i parë[863] s'i penguan Umejjadët e paditur të më akuzonin dhe të ma hidhnin fajin mua. Paralajmërimet e Zotit janë më elokuente sesa gjuha ime[864]. Unë jam armiku i kujt shmanget nga Besimi dhe kundërshtari i kujt mbjell dyshim. Pasiguritë

[862] Nga Zoti.

[863] Në pranimin e Islamit.

[864] Aluzion për vargjet e Kur'anit, ku Zoti i përcakton si mëkat shpifjen dhe përgojimin.

duhen vënë përballë Kur'anit, Librit të Zotit[865]. Nuk ka dyshim se njerëzit do të shpërblehen për çfarë kanë në zemër.

## Ligjërata 76

### *Për predikimin dhe këshillimin*

Zoti e bekoftë atë që u vë veshin punëve të urtësisë, që bën pas tyre kur e flasin në udhën e drejtë e që futet në të, duke i shkuar prijësit pas e duke u kapur pas brezit të tij, deri sa të gjejë shpëtim. Ai e ka Zotin përherë në sy dhe u trembet mëkateve ndaj Tij, vepron me sinqeritet dhe shpalos virtyte, fiton thesarin e mirësive të qiellit, dëbon vesin, shikon drejt qëllimeve të mira dhe korr shpërblimin hyjnor, u bën ballë ambicieve të tij dhe i flak tutje shpresat false, e bën qëndresën mjet shpëtimi e devocionin pasuri për pasvdekjen, ecën në rrugën e nderit e s'i ndahet së vërtetës, dhe e përdor mirë kohën e nxiton drejt fundit duke marrë me vete frytet e veprave të mira.

## Ligjërata 77[866]

### *Për Omejatë*

Beni Omejatë më ndjellin me një thërrime të trashëgimisë së Muhammedit. Për Allah, po të jetoj, do ta flak tutje si ai kasapi që shkund dherat e ngjitura për mishi.

> Sejjid Raziu thotë: Në një version tjetër, në vend të '*al-vizam-uttareba*'[867], hasen fjalët '*el-Turab el-Vazama*'[868]. Kjo do të thotë se në njërin rast është përdorur emër i cilësuar në vend të mbiemrit, kurse në rastin tjetër mbiemër në vend të emrit të cilësuar. Kurse me fjalën '*Jufawekuni*' Imam Aliu do të thotë se ata po e joshin pak e nga pak, si femrën e devesë kur e mjelin një herë, pastaj i lëshojnë të voglin për t'i thithur qumështin, që ta bëjnë gati të milet përsëri. '*Valvazamu*' është shumësi i '*Vazama*', që do të thotë 'copë plëndësi ose mëlçie që bie përdhé, e cila shkundet për të larguar pluhurin e ngjitur në të'.

[865] Për t'u qartësuar

[866] Në këtë ligjëratë Imam Aliu qorton sjelljen e kalifatit të Uthmanit e të Umejjadëve, që e privuan përfundimisht nga e drejta e tij e ligjshme për të trashëguar Muhammedin.

[867] Copë mishi e mbuluar me pluhur (arabisht).

[868] Dheu i ngjitur pas një cope mishi (arabisht).

## Ligjërata 78

***Lutje e Imam Aliut***

O Zoti im: Më ndje për atë që Ti di për mua e unë s'e di për veten time. Kthemu përsëri me ndjesë, o Zoti im, në rënça përsëri[869]! Më ndje për çfarë i thashë vetvetes e që nuk e gjete të përmbushur te unë. Më ndje për premtimin të Të jem pranë, që unë s'e plotësova kur ma thosh gjuha, por jo zemra. O Zoti im, më ndje për mëkatet e syve të mi, për fjalët e turpshme, tundimet e zemrës dhe gabimet në të folur.

## Ligjërata 79[870]

***Kur[1] Imam Aliu vendosi të nisej për luftë me harixhitët, dikush i tha: "Yjet thonë se nuk do t'i arrihet qëllimit, po qe se niseni tani". Imam Aliu iu përgjigj:***

Ju pretendoni se mund të thoni orën kur del njeriu, pa u rrezikuar të gjejë keq? E se mund ta paralajmëroni kohën kur e pret e zeza, nëse del? Kush thotë kështu zhvlerëson Kur'anin dhe shfaq mosrespekt ndaj Zotit, sepse mendon se mund të dijë ç'gjëra do të ndodhin nga gjërat e dëshiruara prej Tij, dhe ç'gjëra do të shmangen nga gjërat e padëshiruara prej Tij. Në këtë mënyrë, ju përkëdhelni shpresën se dëgjuesi i këshillës tuaj do t'ju lëvdojë ju dhe jo Zotin. Ju gënjeni veten kur mendoni se jeni ju, që mund të jepni orientime për orën se kur mund të arrihet përfitimi dhe kur mund të shmanget humbja.

**Pastaj Imam Aliu u kthye nga njerëzit dhe tha:**

O njerëz! Ruhuni nga mësimi i shkencës së yjeve. Ajo shndërrohet në magji, nëse priret drejt thënies së fatit e prej saj s'kërkohet orientim në dete e në tokë. Astrologu pretendon të parashikojë dhe parashikuesi është një farë magjistari. Po magjistari nuk ka fé, e ai që s'ka fé, e ka vendin në Skëterrë. Prandaj, o njerëz, mjafton vetëm emri i Zotit për të ecur përpara.

---

[1]Kur u vendos të marshohej drejt Nehravanit për të shtypur rebelimin e harixhitëve, Afif bin Kejsi i tha Imam Aliut: "Kjo orë nuk është e mirë. Po të niseni në këtë orë, atëhere në vend të fitores dhe të suksesit, do pësoni disfatë dhe do mundeni." Imam Aliu nuk e mori

---

[869] Në mëkate.

[870] Në këtë ligjëratë Imam Aliu qorton spekullimet e astrologëve dhe i këshillon njerëzit të kenë besim tek Zoti e jo në sharlatanizmat e tyre.

fare parasysh mendimin e tij, po e urdhëroi ushtrinë të marshonte në kohën e parashikuar. Harixhitët pësuan një disfatë të atillë shkatërrimtare, sa nga nëntëmijë luftëtarët që kishin, shpëtuan gjallë vetëm nëntë. Të gjithë të tjerët u vranë.

Imam Aliu argumenton që astrologjia është e gabuar dhe e pasaktë në tre pikëpamje: Së pari, të besosh se mendimi i një astrologu mund të jetë korrekt është si ta quash Kur'anin të gabuar. Kjo sepse astrologu pretendon se merr vesh gjëra të fshehta të së ardhmes me anë të vrojtimit të yjeve, ndërkohë që Kur'ani thotë:

**"Thuaj: As në qiej e as në tokë nuk është kush që ta dijë të fshehtën, përveç Zotit."**

(Kur'ani, 27:65).

Duke pretenduar e besuar se mund të njohë të ardhmen dhe përfitimin ose humbjen e një kohe tjetër, astrologu bie në një gabim të dytë. Ai lë pas dore orientimin te Zoti dhe nuk e ndjen më të nevojshme ndihmën e Tij. Kjo indiferencë ndaj Zotit e ky vetëbesim i tij është një lloj herezie e ateizmi dhe shënon fundin e shpresave të tij tek Zoti.

Së treti, astrologu e shikon çdo sukses të tij të rastit si dëshmi të vlerës së dijeve të tij. Për pasojë, ai fillon t'i kërkojë meritat e tij në vetë qenien e tij, në vend që të lavdëronte Zotin për suksesin; kjo i ngjall shpresa e pretendime që edhe njerëzit që i besojnë, duhet t'i jenë mirënjohës atij dhe jo Zotit. Po mundësia e parashikimit përmes astrologjisë nuk mund të vërtetohet në atë masë, sa të besohet që gjetjet e saj janë të vlefshme një herë e mirë. Ato u nënshtrohen ndryshimeve që përcaktohen nga vullneti i Zotit. Kompetenca e arritur në astrologji nga shumica e dijetarëve të Islamit është korrekte pikërisht për faktin se ata s'i shohin si përfundimtare gjetjet e saj.

## Ligjërata 80

### *Pas betejës së Xhemelit[1], në lidhje me gratë dhe problemet e tyre:*

O njerëz! Gratë kanë mangësi në Besim, mangësi në pjesën që trashëgojnë e mangësi në intelekt. Mangësinë e tyre në Besim e provon përjashtimi nga falja e agjërimi gjatë ciklit menstrual. Mangësia e tyre në intelekt shprehet me barazimin e dy dëshmive femërore me atë të një burri të vetëm; kurse mangësinë e tyre në trashëgim e provon fakti që pjesa që ato trashëgojnë është sa gjysma e asaj të burrit. Prandaj ruhuni nga kurthet e grave. Madje dhe prej atyre, që gëzojnë nam të mirë. Mos u shkoni verbërisht pas avazit, qoftë dhe kur është fjala për punë të mira, që të mos munden t'ju tundojnë dhe t'ju tërheqin në punë të liga.

---

[I]Këtë ligjëratë Imam Aliu e mbajti pas shkatërrimeve që solli beteja e Xhemelit. Në fakt, mjerimet që shkaktoi kjo betejë qenë pasojë e zbatimit të verbër të urdhrave të një gruaje. Kjo i jep shkas Imam Aliut të trajtojë dobësitë fizike e shpirtërore të grave si dhe shkaqet e efektet e tyre në një rrafsh më të gjerë. Kufizimi i parë i tyre vjen nga fakti që grave nuk u lejohet të marrin pjesë në lutje e agjërim gjatë disa ditëve të caktuara të çdo muaji. Tek e fundit, kjo mospjesëmarrje e tyre në adhurim përbën një precedent të mangësisë së tyre në Besim. Dihet që kuptimi i vërtetë i Besimit është dëshmimi i ndier me zemër e bindja e brendshme, megjithatë ai pasqyrohet në mënyrë metaforike edhe te veprimi e karakteri. Në të vërtetë, veprimet janë pasqyrë e Besimit prandaj dhe shikohen si pjesë e tij. Kështu, për shembull, Imam Ali ibn Musa el-Rida thotë:

Besimi është dëshmimi me zemër, pranimi përmes gjuhës dhe veprimi me anë të gjymtyrëve.

Dobësia e dytë e grave lidhet me faktin që prirjet e tyre natyrore e të lindura nuk lejojnë efektivitet të plotë të intelektit të tyre. Natyra u ka dhënë atyre aftësi intelektuale vetëm në përputhje me fushat e veprimtarisë së tyre, për t'i udhëzuar në punë të barrës, lindjes, përkujdesjes për foshnjën, kujdesit për fëmijën, si dhe punët e shtëpisë. Këto kufizime të mendjes dhe intelektit bëjnë që dëshmia e tyre të mos gëzojë të njëjtën besueshmëri me dëshminë e një burri. Zoti thotë:

**"Atëhere thirr të dëshmojnë dy dëshmitarë nga burrat tuaj, dhe nëse nuk ka dy burra, merr një burrë e dy gra nga ata që pranon si dëshmitarë, që njëra prej tyre të kujtojë tjetrën, po qe se gabon."**

(Kur'ani, 2:282).

Dobësia e tretë është që pjesa e tyre në trashëgim është sa gjysma e pjesës që ka burri në të. Siç thuhet dhe në Kur'an,

**"Zoti urdhëron për fëmijët tuaj: Mashkulli duhet ta ketë pjesën e tij në trashëgim sa pjesën e dy femrave."**

(Kur'ani, 4:11).

Kjo shpjegohet me disa kufizime të gruas. Arsyeja pse pjesa e saj në trashëgimi është sa gjysma e asaj të burrit kushtëzohet nga fakti që përgjegjësia për mjetet e saj të jetesës i bie burrit. Në qoftë se burri ka pozicionin e mbështetësit e të kujdestarit, atëhere është i qartë statusi i gjinisë më të dobët, si gjini që ka nevojë për mbështetje e kujdes.

Pasi flet për dobësitë natyrore të grave, Imam Aliu tregon të këqijat e shkuarjes verbërisht pas tyre e të bindjes ndaj tyre pa u menduar mirë. Ai thotë se jo vetëm për gjërat e këqija, por edhe kur bëhet fjalë për gjëra të mira, me to duhet vepruar në mënyrë të atillë, që të kuptojnë se nuk ka qenë dëshira a kënaqësia e tyre ajo që kushtëzoi kryerjen e veprimit, po vetëm fakti se ai veprim

ishte vërtet i mirë. Nëse ato do kishin qoftë edhe dyshimin më të vogël që në kryerjen e një veprimi është mbajtur parasysh edhe kënaqësia e tyre, do t'i rritnin kërkesat dalëngadalë dhe do dëshironin që ndaj tyre të kishte bindje në të gjitha punët, qofshin ato edhe të këqija, duke shpurë në mënyrë të pashmangshme në shkatërrim dhe rrënim. Lidhur me këtë pikëpamje të Imam Aliut, Prof. Sheikh Muhammed Abduhu shkruan si më poshtë:

Imam Aliu ka thënë një gjë që është vërtetuar plotësisht nga përvoja e shekujve.

## Ligjërata 81

### *Për mënyrën se si duhet bërë predikimi e dhënë këshilla*

O njerëz! Përkorja e vetëpërmbajtja shërbejnë për të mbajtur në zap dëshirat, për të qenë mirënjohës për mirësitë dhe për t'u qëndruar larg gjërave të ndaluara. Nëse këto i keni të pamundura[871], të paktën mbani lart qëndrueshmërinë ndaj gjërave të ndaluara. Zoti i ka shterur arsyet e Tij për ju në libra të pagabueshme e të shkëlqyera dhe me argumente të qarta e të ndritura.

## Ligjërata 82

### *Për botën dhe njerëzit e saj*

Si ta përshkruaj këtë botë, ku vjen përmes dhembjes e ikën përmes vdekjes[I]? Veç veprat e ligjshme vlejnë këtu, se të ndaluarat sjellin ndëshkim. Këtu mbrun brenga ai që është i pasur dhe gëlltit helm ai që është i varfër. Ai që jepet shumë pas saj, s'e arrin dot, e atij që i rri larg, i vjen vetë. I fal shikim kujt sheh përmes saj, por po t'i robëroi sytë, t'i verboi.

<u>Sejjid Raziu thotë:</u> Në qoftë se mendimtari do përqendrohet mbi këtë frazë të Prijësit të Besimtarëve: '*men absarabeha bassarethu*'[872], do gjejë në të nuanca të mrekullueshme dhe kuptim të thellë e që shkon larg. Megjithatë është e vështirë të çmohen si duhet vlerat e saj, ashtu si qëllimi i saj që s'mund të rroket aq kollaj; po kur ajo kombinohet me frazën tjetër të Prijësit të Besimtarëve, '*we men absara ilalhe 'aamethu*'[873], ai do ta shikojë fare të qartë, të shkëlqyer, të mrekullueshëm e rrezatues ndryshimin midis '*absara bihe*' dhe '*absara lehe*'.

---

[871] Që të arrihen lartësi të tilla në vetëpërmbajtje, përkorje e mirënjohje ndaj Zotit.

[872] Atij që shikon përmes saj, i dhuron shikim (arabisht).

[873] Në qoftë se t'i robëron sytë, ajo t'i verbon (arabisht).

[1]'Fillimi i kësaj bote është dhembja dhe fundi i saj është shkatërrimi'. Kjo shprehje përmban të njëjtën të vërtetë që jep Kur'ani në vargun:

**"Në të vërtetë, Ne e kemi bërë njeriun për vështirësira."**

(Kur'ani, 90:4).

Në fakt jeta njerëzore u nënshtrohet ndryshimeve pa fund, duke filluar që në hapësirën e ngushtë të mitrës së nënës dhe deri në shtrirjen e pafundme të kupës qiellore. Sapo njeriu fillon të ndihet i gjallë, e gjen veten mbyllur në një burg të errët, ku nuk mund të lëvizë as gjymtyrët dhe as të ndryshojë anët. Pasi shpëton nga ky burg dhe hedh hapa në këtë botë, i duhet të kalojë nëpër vështirësi të panumërta. Në fillim nuk mund të flasë me gjuhë, të përshkruajë vështirësitë e dhembjet e tij dhe të ketë gjymtyrë mjaft të fortë sa t'i plotësojë vetë nevojat e tij. Vetëm me dënesa, të qara e lotë mund t'i shprehë e përkthejë nevojat, dëshpërimin dhe shqetësimin e tij. Më në fund, kjo periudhë kalon dhe ai futet në fazën e të mësuarit dhe edukimit. Në çdo hap që hedh i japin mirëseardhjen zëra paralajmërimi e qortimi dhe gjithë kohën duket i frikësuar e i tmerruar. Kur i largohet kësaj periudhe stresesh, e gjen veten të rrethuar nga shqetësimet e jetës familjare dhe ankthi për mjetet e jetesës; shpesh ka përplasje me kolegët, herë të tjera ndeshje me armiqtë, por s'mungojnë edhe mpleksjet me peripecitë e kohës; herë-herë e mbërthejnë sëmundje dhe ndonjëherë shokohet nga fëmijët, deri sa mosha e pleqërisë i afrohet me lajmet e reja të dobësisë, të mungesës së përkrahjes e pazotësisë, e në fund i jep lamtumirën kësaj bote me zemër të pikëlluar e të vrarë.

Pas kësaj Imam Aliu thotë se kësaj bote i vlejnë dhe i merren parasysh vetëm veprimet e ligjshme, që kryhen sa je në të, kurse veprimet e ndaluara e të palejueshme të saj u hapin rrugën vuajteve e ndëshkimit. Rjedhimisht gëzimet e kënaqësitë e saj mbartin në vetvete hidhësinë e dhembjeve të reja. Në qoftë se në këtë botë njeriu ka bollëk në para e pasuri, ai do ta ndiejë veten në një vorbull shqetësimesh që ia vrasin gëzimin e paqen e mendjes; e nëse ka mungesa dhe varfëri, ai do qahet përherë për pasuri. Ai që jepet pas kësaj bote nuk njeh më kufij për ambicjet e tij, sepse plotësimi i njërës lind në moment lakminë për plotësimin e një tjetre. Kjo botë është si pasqyra. Në qoftë se ju vraponi drejt saj, edhe ajo do të vrapojë drejt jush, e nëse e lini e i largoheni, edhe ajo bën të njëjtën gjë. Kjo do të thotë se kënaqësitë e botës mund të shijohen e mund të mos mbetesh i privuar prej tyre, vetëm në rast se di si t'ia presësh kthetrat makutërisë e lakmisë dhe qëndron larg epjes së padëshirueshme pas saj. Kush e vëzhgon këtë botë duke i ndenjur lart, duke marrë mësim nga përvojat, ngjarjet, ndryshimet dhe shfytyrimet e saj, fiton dije për Mençurinë, Fuqinë, Urtësinë, Mëshirën, Dhembshurinë e Pushtetin e Zotit për të ndihmuar. Në këtë mënyrë, sytë e tij fitojnë shkëlqim dhe shikim të vërtetë. Kurse njeriu që hipnotizohet nga larmia e botës dhe harrohet pas stolive të saj, e humbet veten në humnerat e saj të errëta. Ja përse Zoti e ka ndaluar shikimin e botës në këtë mënyrë:

**"Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj bote, me të cilën Ne kënaqëm një pjesë të tyre[874] për t'i sprovuar: Shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë dhe i përhershëm."**

(Kur'ani, 20:131).

## Ligjërata 83

*Kjo ligjëratë quhet Gharra[875] dhe është një nga ligjëratat më të bukura të Imam Aliut*

Lavdi pastë Zoti, Që është përmbi çdo gjë tjetër dhe Që është pranë[876] përmes Mirësisë e Dijes së Tij. Ai është Falësi i gjithë shpërblimeve e shquarjeve dhe Shpërndarësi i reve të mjerimit dhe vështirësive. Lëvduar qoftë Zoti për mëshirën e Tij të përjetshme dhe për bujaritë e Tij të pafund. I besoj, sepse Ai është i Shfaquri dhe i Pari në gjithçka; i kërkoj të më udhëheqë, sepse Ai më është i Afërti dhe Udhërrëfenjësi; i lyp ndihmë, sepse Ai është i Fuqishmi e Ngadhnjyesi; dhe ia besoj Atij gjithçka, se Ai është i Mjaftueshmi[877] dhe Përkrahësi. E, po ashtu, dëshmoj se Muhammedi është shërbëtori i Tij e Profeti i Tij, se Ai e dërgoi për rrënjosjen e porosive të Tij, për përhapjen e Mesazhit Përfundimtar të Tij e për të dhënë paralajmërimet[878] e Tij.

**Thirrje njerëzve për përkushtim**

O krijesa të Zotit, ju këshilloj të keni frikë nga Ai, se Ai ka dhënë shembuj[879] e caktuar zgjatje për jetët tuaja; ju ka dhënë mbulesën[I] e veshjes dhe ju ka shpërndarë mjete jetese; ju ka rrethuar me dijen e Tij e ju ka caktuar shpërblime; ju ka dhuruar mirësi të pamata e dhënë dhurata të panumërta; ju ka paralajmëruar nëpërmjet fakteve tepër të thella[880] e ju ka numëruar nëpërmjet numrave[881]; dhe

[874] Njerëzit që nuk besojnë.

[875] E shquar. Quhet edhe 'Khutbe-i-Exhibe' (ligjërata e mrekullueshme).

[876] Krijimit.

[877] Për zgjidhjen e çdo problemi e plotësimin e të gjitha lutjeve.

[878] Për ndëshkimin e përjetshëm.

[879] Historia dhe librat e Shenjta janë plot me shembuj të popujve që vuajtën pasojat e mosbindjes ndaj urdhrave të Tij.

[880] Për pasojat e veprimeve.

[881] Pra, Ai njeh e ka regjistruar veprimet e gjithë qenieve njerëzore një për një, pavarësisht nga kohët, brezat, racat, vendet dhe kombet.

ju ka caktuar moshën[882] në këtë vend prove e këtë shtëpi, ku jepet mësim[883]. Në këtë botë jeni për provë dhe për këtë do jepni provim.

**Kujdes prej kësaj bote**

S'ka dyshim që ajo është vend rrëkeshë të ndyra e të turbullta dhe burim kënaqësishë të ndotura[884].

Dukja e saj është joshëse, por brendësia e saj është shkatërronjëse. Ajo është ëndërr që përfundon shpejt, pasqyrim që davaritet, hije që nxiton për në terr dhe shtyllë e anuar, gati për të rënë. Kur përbuzësi i saj fillon ta pëlqejë dhe mosnjohësi i saj gjen në të haré, ajo ngrihet dhe fërkon duart[885], i mbërthen që të dy në kurthin e saj, i bën shenjë për shigjetat e saj dhe u vërvit lakun e litarit të vdekjes përreth qafës; pastaj i flak në varrin e ngushtë, si në një banesë të frikshme, për t'u thënë se ai është vendi ku duhet të rrinë deri sa të marrë hakun për veprimet e tyre. Kështu vazhdon brez më brez: Vdekja nuk i ndalon dot në rrënimin e tyre dhe mbijetuesit nuk i druhen aktit të mëkatit.

**Vdekja dhe Ringjallja**

Ata ndjekin pas njëri-tjetrin[886] për të vazhduar turma-turma drejt kufirit të fundit e takimit me vdekjen, dhe kështu përfundon çdo gjë: Bota vdes e ringjallja afrohet dhe më shumë. Atë Ditë Zoti[II] do t'i nxjerrë jashtë barkut të varreve[887] a nga foletë e zogjve, strofkat e bishave e gjithë vendet e tjera, ku vdekja i ka shpurë apo proftasur[888]. Atëhere do nguten nën komandën e Tij e do të vrapojnë si kopé pa gojë, më këmbë e me ngutje, dallgë-dallgë, drejt vendit që është caktuar për rikthimin e tyre përfundimtar. Të gjithë do jenë nën shikim të Zotit e do dëgjojnë këdo që do t'u flasë[889].

Do kenë veshur rrobën e atij që nuk ka më përkrahje dhe do të jenë krejt të nënshtruar, pa asnjë pikë dinjiteti. Atë Ditë, s'do t'u hyjnë më në punë sajesat e mendjes dhe shpresat do t'u veniten; zemrat do vithisen qetësisht,

[882] Që duhet të jetoni.

[883] Për efektet e mendimeve e veprimeve të mira apo të këqija.

[884] Në këtë botë, më të shumtat e rrugëve e mënyrave të kënaqjes së dëshirave janë perverse, ndërkohë që burimi kryesor i fitimit është mëkati.

[885] Nga gëzimi.

[886] Pa nxjerrë mësime e pa u futur në rrugë të mbarë.

[887] Në qoftë se janë varrosur.

[888] Kapur ose mbërthyer në befasi.

[889] Për t'i treguar secilit vendin e tij.

zërat do firojnë, djersa do t'ua mbyti fytin, frika do rritet dhe veshët do shungullohen nga zëri shurdhues i lajmëtarit që thërret drejt Gjyqit të Fundit, drejt vendimit të tij për hakun, drejt goditjes së ndëshkimit dhe drejt dhënies së shpërblimit.

**Kufizimet e jetës**

Njerëzit u krijuan si provë e pushtetit të Tij e linden, rriten e zhvillohen mendërisht nën autoritetin e Tij[890]; pastaj i merr vdekja përmes dhembjeve dhe i kall nëpër varre, ku do kthehen sërish pluhur. Pastaj do ngjallen prapë nga i pari te i fundit dhe secilit do t'i jepet vendimi për shpërblim apo do t'i kërkohet hesap për veprimet e bëra. Të gjithëve u ishte dhënë kohë të kërkonin shpëtimin[891], u ishte dëftuar rruga e drejtë dhe lejuar të jetonin e kërkonin mbështetje; atyre u ishte shpërndarë terri i dyshimeve rreth kësaj jete të tyre të parë e u ishte dhënë liri në një vend, ku duhej të përgatiteshin për garën e Ditës së Fundit, duke zgjedhur urtësisht pikësynimet dhe duke marrë e përdorur aq kohë sa u duhej për të siguruar përfitime të vërteta dhe për t'u pajisur për vendin tjetër të qëndrimit.

**Nuk ka lumturi pa përkushtim**

Sa të përshtatshme janë këto paralajmërime e shembuj mësimdhënës, kur i presin zemra të pastra, veshë dëgjues, shikime të mprehta dhe mendje të kthjellëta! Kini frikë nga Zoti si ai që dëgjoi këshillën e mirë e u përul përpara saj, që bëri mëkat dhe e pranoi, që ndjeu frikë dhe veproi me virtyt, që u ngut kur u tremb[892], që besoi dhe kreu punë të mbara, që iu kërkua të merrte mësim[893] dhe e mori, që hoqi dorë[894] kur iu tha të përmbahej, që iu gjegj thirrjes së Zotit e u mbështet pas Tij, që u pendua kur u kthye mbrapsht[895], që imitoi pasi pasoi[896], dhe që e pa udhën e drejtë kur iu tregua.

Ky njeri u dha pas kërkimit të së vërtetës dhe u shpëtoi të këqijave të

---

[890] Të gjitha këto faza u nënshtrohen ligjeve të krijimit, që Ai ka dekretuar. Asnjë qenie njerëzore s'ka ardhur në ekzistencë me vullnetin e dëshirën e saj.

[891] Në gjallje të tyre, në këtë botë.

[892] Drejt veprimit të mirë.

[893] Nga ngjarjet e kësaj bote.

[894] Nga e keqja.

[895] Në mëkat.

[896] Njerëzit e virtytshëm dhe i imitoi në veprimet e mendimet e tyre.

kësaj bote duke ikur prej tyre. Ai i mblodhi punët e mira si zahiré për veten e tij, kulloi përmbajtjen e qenies së vet, ndërtoi për botën tjetër e mori me vete pasuri të përshtatshme për ditën e ndarjes nga kjo botë, duke mbajtur përpara syve udhëtimin e tij, kërkesën e tij e pozicionin e nevojës së tij[897]. Pastaj i nisi të gjitha këto për në banesën ku do të qëndrojë[898], përpara se të nisej edhe vetë. O krijesa të Zotit, kini frikë prej Tij duke mbajtur mend pse ju krijoi, dhe druajuni prej Tij në masën që ju thotë Ai që t'i druheni. Veproni në mënyrë që ta meritoni atë që ju ka premtuar Ai, duke patur besim në vërtetësinë e premtimit të Tij e duke patur frikë nga Dita e Gjyqit të Fundit.

**Pjesë e po asaj ligjërate, që u sjell njerëzve në vëmendje mirësitë e Zotit**

Ai bëri për ju veshë, që të dëgjoni e ruani gjithçka të rëndësishme; sy, që të keni shikim, në vend që të jeni të verbër; gjymtyrë të ndërtuara nga pjesë më të vogla me përkulshmëri në proporcion me trajtat e formave të tyre dhe gjatësinë e moshës së tyre; trup, që mban vetveten; organe e zemër që merren me kërkimin e shpërndarjen e ushqimit për të, si dhe shumë mirësi të tjera të mëdha e dhurata që imponojnë detyrime e janë fortesa të sigurisë. Ai ju fiksoi mosha që ju nuk i dini. Ai mbajti për ju ngritur rrënojat e brezave të kaluar që të mund të nxëni. Ato kohë njerëzit jepeshin pas qejfeve e nuk e njihnin vetëpërmbajtjen. Po vdekja i mori përpara se të nginjeshin dëshirat e tyre dhe i shqiti me kthetrat e saj prej tyre. Ata nuk vunë zahiré për vete[899], sa kohë që kishin trupat të shëndetshëm, dhe nuk morën mësim nga zikzaket e rinisë.

A nuk presin këta njerëz ende të rinj moshën e vjetër, kur shpina u kërruset? A nuk presin sëmundje ata që gëzojnë shëndet e freski? Po njerëzit që jetojnë, a s'e presin dhe ata orën e vdekjes? kur çasti i ndarjes të ketë ardhur e udhëtimi të jetë i afërt, plot me sëmbime të hidhura dhe turbullirë, vuajtje nga dhembjet dhe mbytje nga pështyma që të ngec mu në fyt? kur vjen koha e kërkohen kushërinjtë e miqtë për ndihmë e për të ta rrotulluar trupin në shtrat? A munden atëhere të afërmit që të ta ndalin vdekjen? a munden gratë vajtojca që të bëjnë ndonjë mrekulli? Jo[900]. Mbetet vetëm vetmia në varrezë,

[897] Për të siguruar vendin e tij në Parajsë.

[898] Në botën tjetër.

[899] Që do t'u duhej për të fituar bekimin e Parajsës në jetën tjetër.

[900] Pra, ç'është arsyeja që pritet kjo kohë e s'veprohet që në rini sa je i shëndetshëm, duke bërë punë

mbyllur në dheun e gropës së ngushtë.

Atje ku lëkura shpohet vrima-vrima nga zvarranikët e freskia merr fund nga të gjitha këto kobe. Shtërngatat kanë zhdukur gjithë gjurmët e mjerimet kanë fshirë edhe vetë shenjat e tyre. Trupat e freskët janë tretur e tharë dhe kockat janë sfungjeruar, kurse shpirtrat janë ngarkuar me barrën e mëkateve e janë bërë të vetëdijshme për gjërat e panjohura. Por tani nuk mund të bëhen më bëma të mira e të këqijat s'shlyhen dot më me pendesë. A nuk jeni ju bijtë, etërit, vëllezërit dhe të afërmit e këtyre të vdekurve? A nuk do t'i ndiqni edhe ju gjurmët e tyre? A nuk do bëni edhe ju rrugët e tyre? Por zemrat janë ende indiferente, të pavëmendshme ndaj udhëheqjes e të zëna me punë të mbrapshta; sikur ai, të cilit i bëhet thirrje, të ishte dikush tjetër, dhe sikur udha e drejtë të ishte vërtet mbledhja e kënaqësive të kësaj bote! Por dijeni, se do t'ju duhet të kaloni nëpër urën e Siratit[901], aty ku shkallët lëkunden, këmbët rrëshqasin dhe priten rreziqe të frikshme në çdo hap.

**Përgatitja për Ditën e Gjykimit**

Kini frikë nga Zoti me frikën e njeriut të urtë, që u është larguar gjërave të kësaj bote nga malli për botën tjetër. Droja nga Zoti e ka përvuajtur me mundime e dhembje trupin e tij, zgjimet për lutjet e natës e kanë shndërruar gjumin e tij të pakët në vigjëllim, shpresa[902] e mban të etuar gjatë ditës, përkorja ia frenon ambicjet dhe kujtimi i Zotit regëtin pa reshtur mbi gjuhën e tij. Ai u trembet rreziqeve dhe u shmanget rrugëve jo të sheshta për t'u futur në udhët e qarta; ndjek udhën më të shkurtër për të arritur qëllimin dhe s'e lë pasionin t'ia shtrembërojë mendimin, as shprehjet e dykuptimshme që t'ia verbojnë sytë; ka paqe dhe i mbush ditët me ngazëllim nga hareja e lajmeve të mira e joshja e të mirave të përjetshme; kalon nëpër shtigjet e kësaj bote me përkorje dhe e fiton botën tjetër me virtyt. Ai ngutet drejt virtytit nga frika e tërheqjes në ves; lëviz i ethshëm tërë jetën e tij të shkurtër në këtë botë e harrohet pas kërkimit të së mirës së përjetshme, duke iu shmangur së keqes; është i vëmendshëm sot për të nesërmen dhe nuk e heq të ardhmen nga vështrimi.

Sigurisht, shpërblimi dhe suksesi më i mirë është Parajsa dhe ndësh-

të mira, për t'u përgatitur për çastin e vdekjes?

[901] Ura që çon në Parajsë, nëpër të cilën do të ecin gjithë njerëzit në Ditën e Gjykimit, dhe të cilën do ta kalojnë vetëm të virtytshmit.

[902] E shpërblimit të përjetshëm.

kimi dhe mjerimi më i përshtatshëm është Skëterra. Zoti është Hakmarrësi e Ndihmësi më i mirë, kurse Kur'ani - argumenti dhe referenca më e mirë për gjykim.

**Paralajmërimi kundër Shejtanit**

Këshilla ime është që t'i frikoheni Zotit, Që s'ju la më shfajësim për atë që paralajmëroi e që e shteri argumentin e udhëheqjes në lidhje me udhën e drejtë, që ju dëftoi. Ai ju bëri të vetëdijshëm për armikun[903] që jua surb e përthith zemrat heshturazi e ju flet vjedhurazi në vesh, duke ju futur kështu në rrugë të gabuar, duke ju bërë premtime mashtruese, duke u fshehur nën përshtypje mashtruese dhe duke ju çuar në shkatërrim. Ai jua shfaq mëkatet e këqija në forma joshëse e i tregon të natyrshme edhe krimet më të ndyra. Dhe vetëm pasi ju ka futur në strofkën e tij, pasi e ka arritur qëllimin e tij dhe ju ka bindur të punoni për të dhe për të zezën tuaj, vetëm atëhere jua hap sytë dhe ju lë që ta shihni të vërtetën. E ju shikoni mëkatet tuaja të përbindshme dhe gjërat që vijnë më pas pashmangshmërisht, dhe ndjeni dëmin e pasojave të trishtueshme të fjalëve dhe veprave tuaja; por është vonë, se nuk ka më kohë të pendoheni, as ta zhbëni të keqen që bëtë.

**Pjesë e po asaj ligjërate që trajton krijimin e njeriut**

Shikojeni njeriun që Zoti e krijoi pas një radhe perdesh në terrin e mitrës së nënës nga ajo që në krye ishte një vërshim fare, pastaj lëmsh pa formë, pastaj embrion, pastaj foshnjë që rrufit gjirin, pastaj fëmijë dhe, më tej, riosh i rritur plotësisht. Zoti i dha zemër që punon në mënyrë të përkryer, mendje të shëndoshë e të mbrojtur mirë, gjuhë për të folur e sy për të parë, në mënyrë që të mundë të marrë mësim nga gjithçka që ndodhet përqark tij, për të kuptuar e ndjekur paralajmërimet dhe për të hequr dorë nga e keqja.

Po kur arrin rritjen normale e shtati i fiton zhvillim mesatar e bëhet truplartë e i fuqishëm, bie në vetëmashtrim, krenari e kotësi. Atë kohë, male të tëra dëshirash i zënë pamjen, e ai zhytet në plotësimin e tyre e të qëllimeve të ulëta, që synojnë kënaqësitë e kësaj bote. Ai s'druhet më nga asnjë e ligë dhe nuk frikësohet nga asnjë befasi, deri sa vdes i ngadhnjyer prej veseve të tij. Kështu, pra, e shpenzon jetën e tij të shkurtër: Duke rendur pas hiçit, pa fituar ndonjë shpërblim dhe pa përmbushur ndonjë përgjegjësi. Dhe, ndërsa është ende në krahët e epsheve, e mbërthen sëmundja fatale dhe ai e humb

[903] Shejtanin.

fare. Netët i kalon pa gjumë, në torturat e maktheve dhe mundimet e dhembjeve e të sëmundjeve, duke patur aty pranë vëllain e një barku, babain e dashur, nënën që vë kujën e motrën që e lan me lotë, ndërsa vet ai është në vegime marrosëse, në humbje alarmonjëse ndjenjash, britma drithëronjëse, rënkime të pafuqishme, ankthe të frymëmbajtjes dhe shtrëngime të vdekjes.

Pas kësaj e mbështjellin në qefin[904], tashmë të heshtur dhe të nënshtruar ndaj të gjithëve, dhe e vendosin mbi dhoga, ashtu, të rrëgjuar nga vuajtjet e të tretur nga lëngata. Turma e djelmoshave dhe e vëllezërve, që i ndenjën pranë, e shpien në qelinë e vetmisë së tij, aty ku i ndalohen lidhjet me vizitorët. Pastaj ata që e shoqëruan largohen dhe ata që e vajtuan kthehen, ndërkohë që ai mbetet në varr të tij, në pritje të hetimeve tmerronjëse[905] dhe të ekzaminimeve zvarranike[906]. Por tmerri më i madh i këtij vendi është uji zhuritës e futja në Skëterrë, aty ku ligjin e bën flaka e zjarri e ku prushi flakë i kuq pjek përjetësisht. Aty nuk ka prehje, as kohë për t'u qetuar, as fuqi që mund të ndërmjetësojë, as vdekje që të sjellë ngushëllim dhe as gjumë për të fashitur dhembjet. Aty do të mbetet përgjithmonë, i ekspozuar ndaj vdekjeve të llojeve të ndryshme dhe ndaj mundimeve të paprera.

Prandaj e duam strehën e Zotit.

**Mësimi që duhet nxjerrë nga ata që kanë ikur nga kjo jetë**

O krijesa të Zotit! Ku janë ata që u lejuan të arrijnë mosha të mëdha e që gëzuan mirësi? U dhanë mësime e nuk i mësuan, u dhanë kohë dhe e shpenzuan për gjëra kot, u dhanë shëndet dhe e harruan misionin e tyre. Të gjitha i patën: Jetën e gjatë për të jetuar, mjete jetese me shumicë, paralajmërimin për ndëshkim të hidhur dhe premtimin për dhurata të shumta. Largohuni, pra, nga mëkatet që çojnë në shkatërrim e vese e tërheqin zemërimin e Zotit!

O njerëz, që kini sy e veshë dhe pasuri e shëndet! Mos vallë ekziston ndonjë vend për t'u mbrojtur, ndonjë strehë e sigurtë, apo azil, apo liman, apo rast për të ikur, apo qoftë edhe për t'u kthyer përsëri[907]? Në qoftë se jo, atëhere mendoni me kujdes, ç'jeni duke bërë me jetën tuaj e për ku jeni nisur. Ç'gjëra janë ato që ju mashtrojnë? Nuk ka dyshim që pjesa e secilit në këtë botë është

[904] Simbol i gjendjes së pashpresë.

[905] Nga engjëjt që e pyesin për jetën që ka bërë.

[906] Nga zvarranikët; por mund të jetë dhe në kuptimin e gjendjes së tij i përunjur, pa krenari e fodullëk, kur merret në pyetje.

[907] Në këtë botë.

veç një copë tokë me masën e shtatit të tij, ku ai do rrijë shtrirë me faqet në pluhur. E tanishmja është koha më e mirë për të vepruar.

O krijesa të Zotit: Për sa kohë që qafa është e lirë nga laku[908] dhe shpirti është akoma i paprangosur[909], keni ende mundësi të kërkoni udhëheqje; keni shëndet të trupit e mund të mblidheni në shoqëri; keni përpara pjesën e jetës, që ju ka mbetur; keni mundësi që të vepronι me vullnetin tuaj; keni kohën për t'u penduar dhe jeni në rrethana paqësore. Veç duhet të vepronι, para se të bini në gjendje të vështirë e në halle, apo t'ju mbërthejë frika e dobësia, para se t'ju vijë vdekja e pritur, dhe përpara se t'i shkoni Zotit të Pushtetshëm e të Gjithëfuqishëm.

Sejjid Raziu thotë: Tregohet që kur e mbajti Imam Aliu këtë ligjëratë, njerëzit filluan të dridhen, lotët u rridhnin syve dhe zemrat e tyre ishin llahtarisur. Disa njerëz e quajnë këtë ligjëratë 'Ligjërata Brilante' (Khutbe't ul-Gharra).

---

[I]Zoti i ka pajisur të gjitha krijesat me veshje natyrore, që është një mjet për mbrojtjen e tyre nga të ftohtët dhe nxehtësia. Kështu, disa kafshë janë mbuluar me pupla e ca të tjera mbajnë gëzofe leshi mbi trupat e tyre. Por shkalla e lartë e intelektit te njeriu dhe sensi i tij i turpit dhe i modestisë kërkojnë dallim nga krijesat e tjera[910]. Për t'ia dhënë këtë dallim, atij

---

[908] I vdekjes.

[909] Prej mëkateve e veseve.

[910] Duhet kujtuar që asnjë krijesë tjetër, veç njeriut, nuk mund të jetojë në kushte normale apo të mbijetojë në kushte ekstreme klimatike, pa ndryshuar lëkurën ose veshjen. Për shembull, ariu dhe dhelpra polare do ngordhnin në Ekuator, dhe po kështu do të ndodhte në pole me tigrin, leopardin, elefantin dhe devenë. Ka kafshë që hasen në të gjitha zonat, si për shembull ariu dhe dhelpra, po gëzofi, lëkura e struktura e trupit të tyre (shtresat e dhjamit, etj) janë ndryshuar në pajtim me klimën përkatëse. Ky ndryshim ka ndodhur gjatë qindra brezave, pasi kanë ngordhur miliona nga këto kafshë, për shkak të paaftësisë së trupit të tyre për t'iu përshtatur shpejt kushteve të ndryshuara klimatike. Kurse njeriut i mjafton një ndryshim i thjeshtë i rrobave për të kaluar një jetë normale si në pole, dhe në Sahara. Dhe jo vetëm kaq: Ai është në gjendje të jetojë e të ndihet i sigurtë me një veshje speciale mbrojtëse dhe në kushtet e vakuumit kozmik, si dhe në trupat e tjera qiellore.
Një tjetër veçori e njeriut është të ushqyerit e tij. Ka në natyrë specie kafshësh miliona vjet më të vjetra se njeriu, por mënyra e të ushqyerit të tyre s'ka ndryshuar fare dhe ato janë përherë në mëshirë të ushqimit të tyre. Shpeshherë ky faktor ka qenë vendimtar në zhdukjen e specieve të tëra prej botës së kafshëve. Tigri, për shembull, është kafshë mishngrënëse, e cila nuk mund të jetojë duke ngrënë bar dhe gjethe. Po të mos gjejë më ushqim, ai i kthehet kanibalizmit ose ngordh. Kështu ndodh dhe me kafshët barngrënëse.
Kafshët nuk mund të mbjellin e të kultivojnë, as të mbarështrojnë bimët apo kafshët e tjera, që janë baza e ushqimit të tyre, ashtu siç di të bëjë njeriu. Ai jo vetëm mbjell, kultivon e mbarështron va-

iu mësuan mënyra se si ta mbulonte trupin. Ishte pikërisht ky impuls natyror shkaku pse Ademi e mbulonte trupin e tij lakuriq me gjethe, kur u detyrua që të braktiste veshjen e tij. Kur'ani thotë:

**"Kur e shijuan frytin, vendet e tyre intime u zbuluan dhe të dy nisën të mbulohen me gjethe pemësh të Kopshtit[911]."**

(Kur'ani, 7:22).

Ky ishte ndëshkimi i dhënë për kryerjen e asaj që do ishte më mirë t'i shmangeshin. Por, në qoftë se heqja e veshjes është një ndëshkim, atëhere vetë veshja ka qenë një favor. Ky është një favor vetëm për njeriun, prandaj dhe ky moment është përmendur në mënyrë të posaçme në këtë ligjëratë.

[II]Mësohet se Zoti do t'i ringjallë gjithë të vdekurit, edhe sikur të jenë ngrënë nga bishat apo trupat e tyre të jenë avulluar plotësisht. Në këtë mënyrë, hidhen poshtë pikëpamjet e filozofëve që pretendojnë se është e pamundur të ringjallen qenie që nuk ekzistojnë më, duke e përdorur këtë sofizëm për mohimin e ringjalljes fizike. Sipas tyre, një gjë që e ka humbur ekzistencën për shkak të vdekjes, nuk mund t'i rikthehet jetës përsëri, e kjo do të thotë sipas tyre, se nuk ka asnjë kuptim të shtrohet mundësia e rikthimit të qenieve në jetë pas shkatërrimit të kësaj bote. Por ky arsyetim nuk është i drejtë, se shpërndarja e pjesëve përbërëse të qenieve nuk përbën premisë për mosringjalljen e tyre, sepse ringjallja e asaj që nuk ekziston[912] më nuk duhet parë vetëm si rezultante e ribashkimit të pjesëve të saj të hallakatura. Në fakt, pjesët e ndara e të shpërndara vazhdojnë të ekzistojnë në një formë apo në një formë tjetër. Natyrisht, këtu ka një farë problemi lidhur me ringjalljen e njeriut në formën e tij të mëparshme, sepse duket e pamundur që të përfytyrohet ringjallja e atij, që tashmë është bërë pjesë e krijesave të tjera mishngrënëse. Kjo mund të bëhej shkak për mangësinë e pjesëve të njerëzve që kanë ngrënë pjesë të njerëzve të tjerë.

Këtij argumenti dijetarët i përgjigjen në këtë mënyrë: Çdo krijesë ka përbërës thelbë-

---

rietetet që përdor për ushqimin e tij, po bën diçka tjetër, shumë më të madhe: Ai ka zhvilluar dhe evoluar specie dhe varietete të reja, bile mund t'i sintetizojë ushqimet nga përbërësit e tyre elementarë. Kjo i jep atij mundësi të jetojë nëpërmjet një fabrike ushqimesh edhe në zona ku nuk rriten bimë apo kafshë. Bile ai mund të kontrollojë rënien e rreshjeve dhe klimën dhe, në këtë mënyrë, ta kthejë shkretëtirën në një fushë të lulëzuar.
A nuk është një mendje e tillë, me kaq shumë mundësira, një bekim i vërtetë nga Zoti? A nuk duhet qenë mirënjohës ndaj Tij për një gjë të tillë e të kihet frikë prej Tij?
Me këto tre pohime Imam Aliu shpjegon tre bekimet më thelbësore që realizon njeriu me anë të mendjes: Mundësinë e mësimit nga shembujt, aftësinë për t'iu përshtatur kushteve të mjedisit, dhe mundësinë për ta mbajtur nën kontroll problemin e ushqimit të tij.

911 Bëhet fjalë për Parajsën.

912 Fizikisht, si trup.

sorë e jo thelbësorë. Përbërësit thelbësorë nuk pësojnë ndryshime e modifikime, po mbeten të qëndrueshëm[913] që nga fillimi i jetës e deri në fund të saj. Ringjallja e mbështetur në këta përbërës nuk do mund të shkaktonte asnjë mangësi në njeriun që ka ngrënë pjesë të një njeriu tjetër.

## Ligjërata 84

***Për Amr bin Asin***

Më çudit i biri i Nabighes[914] kur u thotë Sirianëve se qenkam bufon e i kredhur në qejfe e zbavitje. Ai thotë gënjeshtra dhe flet si mëkatar. Shikoni: Më e keqja e fjalëve është ajo që nuk ka asnjë të vërtetë. Ai flet e mashtron, premton dhe s'i mban premtimet. Ai lutet e bëhet rrodhe, por tregohet shpirtngushtë kur i lutet për diçka dikush tjetër. Ai i tradhton zotimet dhe s'e përfill farefisin. Kur është në luftë, komandon dhe qorton, por veç sa pa u futur ende shpatat në veprim. Se sapo vjen ky çast, taktika e tij më e mirë është zhveshja lakuriq përpara kundërshtarit[I].

Për Allah, mua më mban larg dëfrimit dhe argëtimit kujtimi i vdekjes, kurse atë e largon nga e vërteta harrimi i botës tjetër. Ai nuk i është betuar kot Mu'avies për besnikëri, pa marrë më parë fjalën se do t'i paguhet çmimi i saj dhe do t'i shpërblehet braktisja e fesë.

[I]Imam Aliu aludon për ngjarjen, kur 'pushtuesi i Egjiptit', Amr bin Asi, vuri në përdorim tërë arsenalin e kurajos së vet, duke treguar sheshit pjesët më intime të trupit. Kjo ndodhi në betejën e Siffinit, kur ai dhe Imam Aliu patën një dyluftim dhe ai u zhvesh lakuriq për të stepur goditjen e shpatës. Pas kësaj Imam Aliu ktheu kokën në anën tjetër dhe ia kurseu jetën. Lidhur me këtë ngjarje, poeti arab Ferezdek thotë:

*A ka më nder Amri, që vdekjen turpëroi,*
*kur nxorri jasht hallatet e botës ia tregoi?*

Por Amr bin Asit nuk i takon nderi i të qenit origjinal as në këtë akt të pacipë, se në fakt ka ndjekur shembullin e një tjetri, që kishte vepruar kështu shumë kohë para tij. Njeriu që e përdori i pari këtë truk ka qenë Talha bin Ebu Talhai, që e shpëtoi jetën e tij në betejën e Uhudit duke u zhveshur lakuriq përpara Imam Aliut, me të cilin ishte

913 I tillë mund të jetë kodi gjenetik i qenies njerëzore.

914 Emri i nënës së Amr bin Asit.

në dyluftim; është ai që ua tregoi të tjerëve këtë marifet. Përveç atij dhe Amrit, këtë truk e ka përdorur edhe Busr bin Ebi Artati për të shpëtuar lëkurën - po nga shpata e Imam Aliut. Pas kësaj pune të shëmtuar, Busri shkoi te Mu'avia e ky i kujtoi precedentin e Amr bin Asit për t'i hequr komplekset e turpit: "O Busr, kjo s'ka asnjë rëndësi. Nuk ke pse të ndihesh me turp nga kjo gjë, kështu ka vepruar përpara teje edhe Amr bin Asi."

## Ligjërata 85[915]

***Për përsosmërinë e Zotit dhe këshillimin***

Dëshmoj që nuk ka zot tjetër përveç Zotit Që është Një e Që s'ka partner në Fuqitë e Tij. Ai është i Pari; një i parë i tillë, që s'ka asgjë përpara Tij. Ai është i Fundit; një i fundëm i tillë, që s'ka kufi përtej Tij. Imagjinata s'e rrok dot asnjë nga cilësitë e Tij, dhe as zemra e intelekti s'mund ta kapin dot natyrën dhe Thelbin e Tij. Tek Ai s'përdoret dot analiza, as ndarja. Asnjë sy nuk mund ta shohë Atë, dhe asnjë mendje s'mund ta kuptojë realitetin e Qenies së Tij.

**Pjesë nga e njëjta ligjëratë**

O krijesa të Zotit, merrni mësim nga shembujt mësimdhënës dhe nga shenjat e qarta. Bëni kujdes ndaj lajmeve që ju paralajmërojnë pasojat e tmerret e shpagimit. Nxirrni dobi nga predikimi e qortimet. Së shpejti vdekja ngul mbi ju çaponjtë e saj dhe shpresat tuaja do të ndahen nga dëshirat; kohë të liga do të vërshojnë mbi kokat tuaja e hapat tuaja do kthehen e drejtohen për te vendi, ku vdekja do t'ju mbledhë të gjithëve një ditë. Atë Ditë çdokush do shoqërohet nga një përcjellës[916] e nga një dëshmitar[917]. Përcjellësi do ta çojë drejt gjykimit dhe Gjykatësit, kurse dëshmitari do dëshmojë për veprimet e tij.

**Pjesë nga e njëjta ligjëratë**

Në Parajsë ka klasa të larta dhe vende qëndrimi të ndryshme[918]. Bekimet e saj janë të pafundme. Ai që është në të, nuk largohet kurrë prej saj. Ai që ka marrë në të banesë të përjetshme, nuk mplaket kurrë. Banorët e saj nuk bien ndonjëherë në hall apo ngushticë.

[915] Duket se këto fragmente janë pjesë të një ligjërate mjaft të gjatë, që s'është mbledhur dot e gjitha.

[916] Engjëll.

[917] Engjëll. E gjithë shprehja është citim i vargut 50:21 të Kur'anit.

[918] Në pikëpamje të meritave dhe të nderit e lavdisë.

## Ligjërata 86

***Rreth përgatitjes për në botën tjetër dhe ndjekjes së udhëzimeve të Zotit***

Zoti di punët e fshehura dhe njeh ndjenjat e brendshme. Ai përfshin çdo gjë në pushtetin e Vet dhe e ka çdo gjë nën kontrollin e Vet. Bëni të gjithë atë që duhet bërë, sa kohë keni jetë e vdekja ju rri larg, sa kohë jeni të ngeshëm e të pazënë me të tjera gjëra, dhe sa kohë frymëmerrni lirisht e jo me supe; çdonjëri nga ju të nozullohet[919] për vete e për udhën që e pret, dhe të mbledhë rezerva nga vendi, përmes të cilit shkon për në vendqëndrimin e tij të përhershëm.

Prandaj, o njerëz, kujtojeni Zotin, për atë që ju kërkoi të përkujdesni në Librin e Tij, e për të Drejtat e Tij, që ju besoi. Sigurisht, Zoti s'ju krijoi më kot, as ju bëri të bëni sipas qejfit, as ju ka lënë të vetmuar, në injorancë dhe në terr. Ai ka përcaktuar çfarë të lini pas, ju ka mësuar si të veproni, ka caktuar vdekjet tuaja e ka zbritur te ju 'Librin që shpjegon çdo gjë'[920]. Ai bëri ymër që Profeti i Tij të jetonte në mes tuaj aq sa të zbulonte për vete e për ju mesazhin e dërguar si Libër, e t'ju jepte Fenë që Vet Ai pëlqen. Përmes tij, Ai qartësoi veprimet që për Të janë të mira, veprimet që për Të janë të këqija, si dhe gjërat që Ai jua ka ndaluar.

Ai i sosi shfajësimet tuaja ndaj Tij[921] duke ju vënë ballë për ballë me argumentet e Tij. Ai ju shpalli premtimet dhe ju paralajmëroi për shpagimin e ashpër të Tij, prandaj bëjeni durimin zakonin tuaj dhe përmirësojeni gjendjen tuaj në këto ditë që ju kanë mbetur e që janë më të pakta se ditët që mbushët me harresë e shpërfillje ndaj lajmeve të Tij. Prandaj mos i lejoni vetes kohë boshe, se futeni në rrugën e keqbërjes, e mos u tregoni shpërfillës, se shtyheni në mëkatim.

O krijesa të Zotit, këshilltari më i mirë i vetvetes është kush i bindet më shumë Zotit, dhe mashtruesi më i keq i vetvetes është kush s'i bindet fare Zotit. Mashtrohet kush pëlqen të mashtrojë vetveten. Ai që e ruan të pacenuar Besimin, duhet patur zili. Është me fat kush merr mësime nga të tjerët, dhe është i mjerë kush bie viktimë e dëshirave të tij. Sadopak hipokrizi në Besim është fare njësoj me besimin në disa perëndi. Shoqërimi me njerëz që janë robër të dëshirës është krejt njësoj me lënien pas dore të fesë dhe bujtjen

[919] Krijon rezerva, pajiset.

[920] Kur'anin.

[921] Pra, nuk la më vend për shfajësime nga ana juaj.

në strofkën e Djallit.

Ruajeni veten nga e pavërteta[922], se është e kundërta e Besimit. Ai që e do të vërtetën, e ka hak shpëtimin dhe dinjitetin, ndërkohë që gënjeshtari ecën mbi tehun e çnderimit e të shthurjes. Mos jini ziliqarë, sepse zilia e bren Besimin siç e ha zjarri eshkën. Mos mbani mëri e mos ushqeni urrejtje, sepse që të dyja janë armike të virtytit. Dhe dijeni: Ambicjet dhe ëndrrat në diell e bëjnë mendjen të harrojë dhe shpërqendrojnë[923] kujtesën. Quajini mashtruese këto ëndrra e dëshira se vërtet mashtrojnë. Dhe ikni prej tyre: Ai që beson në to, bie në zhgënjim.

## Ligjërata 87

***Mbi cilësitë e besimtarit të vërtetë***

O krijesa të Allahut! Më i dashuri i Tij është ai, të cilit Zoti i fali fuqinë për t'i mbajtur në zap pasionet, në mënyrë të atillë që ana e tij e brendshme të jetë e kredhur në përdëllim, e ana e tij e jashtme të jetë e veshur në frikë. Në zemër të tij driton feneri i udhërrëfimit dhe për të pret e shtruar gostia ditën që do t'i vijë[924]. Ai e shikon afër atë që duket larg, dhe e pranon të vështirën për të lehtë. Ai sodit e percepton e sheh e kujton Zotin tek ngut ritmin e veprimit të tij; e gjen ujin e pishëm tek burimi që arrihet nëpër udhë të hapura lehtësisht e aty pi sa kënaqet e i futet rrugës së rrafshtë[925]. Ai shpëtoi nga brengat, sepse i zhveshi rrobat e dëshirave, përveç njërës që është e veçantë për të. Ai është i siguruar nga rënia në udhë të keqe e nga shoqëria me robërit e pasionit. Ai është çelës për portën e udhërrëfimit dhe dryn për dyert që shpien drejt rrënimit. Ai e ka parë rrugën e tij dhe di të eci nëpër të.

Ai e njeh kolonën e tij[926] dhe i ka lënë pas ujërat e tij të thella[927]. Ai është mbërthyer pas vegjave që nuk shqiten e pas litarëve që nuk këputen. Ai ka

---

[922] Pra, mos thoni gënjeshtra.

[923] E largojnë nga kujtimi i Zotit.

[924] Dita e vdekjes, kur të kalojë nga kjo botë në jetën e përjetshme.

[925] Pa të përpjeta e të tatëpjeta, të cilat do të shpenzonin energji që do duhen për gjëra të tjera, më të rëndësishme. Njeriu që ka gjetur udhëheqjen e drejtë dhe di të nxjerrë mësime, i shmang ndërlikimet e panevojshme gjatë jetës së tij.

[926] Udhëheqëse.

[927] Momentet e vështira, që mund ta fusnin në dyshim dhe çoroditje.

arritur lartësitë e bindjes, ku është si drita e diellit. Ai është i vendosur për Zotin e Lavdishëm e për kryerjen e veprave fisnike, duke përballuar çdo gjë që i vjen ndesh dhe duke hedhur hapat e duhura. Ai është çirak në terrin e natës e hedh dritë mbi tërë verbëritë. Ai është bërë i zoti të tregojë udhën nëpër shkretëtirën e pamatë, është bërë perde për terrin dhe dërmë për dredhitë djallëzore. Kur ai flet, bën që të kuptohet, e kur ai hesht, është i sigurtë që ashtu duhet bërë. Ai bëri çdo gjë vetëm për Zotin, prandaj dhe Zoti e bëri të Tijin. Kështu, ai u shndërrua në një minierë të Besimit të Tij dhe në një shtyllë të fuqishme mbi tokën e Tij.

Ai e detyron veten të ndjekë vetëm drejtësinë, duke parë si hap të parë të saj shporrjen e pasionit nga zemra e tij. Ai e thotë të drejtën dhe vepron në pajtim me të. Nuk ka të mirë, që ai të mos e ketë synuar, e as vend të dëshiruar[928], tek i cili të mos ketë shkuar. Fillin e jetës së tij e ka lidhur në vargjet e Kur'anit, që u bë për të udhërrëfyes dhe prijës. Ai shkon aty ku e shpie Kur'ani, dhe ngulet aty ku e vendos Kur'ani.

**Karakteristikat e besimtarit të pasinqertë**

Tipi tjetër i njeriut është ai që vetëquhet i mësuar pa qenë i mësuar. Ai qëmton padije nga i padituri dhe çoroditje prej të çoroditurit. Ai u ka ngritur njerëzve një grackë të thurur me litarët e mashtrimit e fjalë të pavërteta. Ai e merr Kur'anin si ia duan punët dhe pasionet e tij. Ai i bën njerëzit të ndihen të sigurtë nga mëkatet e rënda e i merr lehtë edhe krimet më të rënda. Pretendon se është në pritje të sqarimit të dyshimeve, por mbetet i zhytur kokë e këmbë në to; thotë se u druhet risive, po është i mbytur në to; zemrën e ka si të bishës dhe vetëm formën ka njerëzore; nuk e di ku është dera e udhërrëfimit për të trokitur, as derën e çoroditjes, për t'i ndenjur larg. Mendja e njerëzve të tillë ka vdekur e është varrosur në trupin e tyre ende të gjallë.

**Për pasardhësit[929] e Profetit të Shenjtë**

'Ku jeni duke shkuar'[930] dhe 'ku lejoni që t'ju shpien?'[931]. Simbolet e udhërrëfimit janë më këmbë, shembujt e virtytit janë të qartë dhe minaret e

[928] Të virtytit.

[929] Arabisht, *'Itre.*

[930] Kur'ani, 81:26.

[931] Kur'ani, 6:95; 10:34; 35:3; 40:62.

dritës janë ngritur. Pra, në cilin qorrsokak, po futeni dhe si po endeni kështu, ndërkohë që keni midis jush pasardhësit e Profetit? Ata janë fenerët e së Drejtës, shenjat e Besimit dhe gjuhët e së Vërtetës. Jepuni të njëjtin vend që i dhatë dhe Kur'anit dhe shkoni drejt tyre[932] si ato devetë e etura kur i afrohen burimit freskishumë.

O njerëz, mbajeni mend atë thënien e Profetit[I]: Ai nga ne që vdes, nuk është i vdekur në të vërtetë, dhe ai nga ne që është kalbëzyer[933], nuk është kalbëzyer. Mos thoni gjë nga ato që nuk i kuptoni, sepse më e shumta e së Vërtetës është në ato që mohoni. Pranojeni argumentin e atij, kundër të cilit nuk keni argument. Dhe ai jam unë. A nuk kam vepruar unë përpara jush sipas Kur'anit? dhe a nuk i mbaj unë pasardhësit e Profetit midis jush[II]? Unë e ngula flamurin e Besimit në mes jush me fjalën e me veprën time; unë jua mësova caqet e të ligjshmes e të paligjshmes, unë ju vesha me rrobet e sigurisë dhe me drejtësinë time, unë jua shpalosa qilimin e virtytit përpara këmbëve, e unë jua tregova përmes meje sjelljet e larta dhe fisnike.

Mos e lodhni imagjinatën tuaj për atë që syri juaj nuk mund ta shikojë e mendja juaj nuk mund ta perceptojë.

**Pjesë e po asaj ligjërate, lidhur me fisin Umejjad**

Beni Umejjadët do ta mbajnë për një kohë të gjatë në zap shtetin Islam, aq sa njerëzit do të mendojnë se pushteti i tyre do të jetë i përhershëm dhe se mizoritë e tirania e tyre mbi muslimanët nuk do të marrin fund kurrë. Kush mendon kështu e ka gabim. Në fakt janë vetëm disa pak pika nga gëzimi i jetës, që do i thithin për ca kohë; po pastaj do t'i vjellin përsëri të tëra, pak e nga pak.

---

[I]Kjo thënie e Profetit është provë vendimtare e pikëpamjes që jeta e pjesëtarëve të Ehli Beitit nuk merr fund dhe që vdekja e dukshme nuk bie asnjë ndryshim në mënyrën e tyre të të jetuarit. Por mendja njerëzore është e paaftë të kuptojë të vërtetën dhe gjithë ngjarjet e kësaj jete. Përtej kësaj bote shqisore ka shumë të vërteta, që mendja e njeriut nuk mund t'i kuptojë. Kush mund të thotë, si do t'u jepet përgjigje pyetjeve të engjëjve Munker dhe Nakir në skutat e ngushta të varrit, ku nuk është e mundur as të marrësh frymë? Dhe, po kështu: Cili do të ishte kuptimi i jetës së martirëve në çështjen e Zotit, nëse ata nuk kanë

---

[932] Për të shuar etjen e udhërrëfimit

[933] Pas vdekjes

as shqisa, as lëvizin dhe as nuk mund të shikojnë e dëgjojnë? Megjithëse ata na duken të jenë vdekur, Kur'ani dëshmon për jetën e tyre:

**"Dhe mos thoni se kanë vdekur ata që ranë theror në rrugën e Zotit. Jo! Ata janë gjallë, por ju s'i dalloni."**

(Kur'ani, 2:154).

Në një vend tjetër thuhet për jetën e tyre:

**"Mos i quani të vdekur ata që u martirizuan në rrugën e Zotit. Jo! Gjallë janë ata, pranë Zotit të tyre, që i mban."**

(Kur'ani, 3:169).

Po, përderisa mendjes e gjuhës u vihet një kufizim, që të mos i quajnë dhe shikojnë si të vdekur martirët e zakonshëm, si mundet të mos jenë gjallë gjithë kohës ata, kokat e të cilëve i ishin premtuar shpatës dhe gojët e të cilëve i ishin taksur helmit vdekjeprurës?

Imam Aliu thotë se trupat e tyre nuk do kenë shenja shkatërrimi apo prishjeje me kalimin e kohës, por do mbeten në të njëjtën gjendje që ishin kur ranë martirë. Këtu nuk ka asgjë për t'u habitur, përderisa ka ende trupa të vdekur që ruhen nëpërmjet mjeteve materiale. E nëse është e mundur të veprohet kështu me këto mjete, pse duhet të ishte jashtë fuqive të Krijuesit të Plotfuqishëm ruajtja nga ndryshimet e prishja e trupave të atyre, të cilëve Ai u kishte dhuruar bekimin e jetës së përjetshme? Profeti thotë lidhur me martirët e Bedrit:

> Mbështillini me qefin, edhe pse plagët u rrjedhin gjak. Kur të ngrihen për Ditën e Gjykimit, gjaku ka për t'u dalë nga fytet gulfa-gulfa.

[II]'*Thikl-i Ekber*' nënkupton Kur'anin, ndërsa '*Thikl-i Esgher*' Ehl-i Beitin, si në thënien e Profetit: "Po lë te ju dy gjëra me peshë", që janë Kur'anin e Ehl-i Beitin. Ka disa arsye, që përdoret kjo fjalë: e para, '*Thikl*'[934] do të thotë 'çantë me pajime personale të udhëtarit', duke theksuar kështu faktin se kjo çantë është tepër e nevojshme për udhëtarin e mbrohet prej tij me kujdes. E dyta, ka kuptimin 'gjë e çmuar'; dhe duke qenë e një rëndësie kaq të madhe, njerëzit janë të detyruar të ndjekin urdhëresat e Kur'anit e praktikën e Ehl-i Beitit. Zoti i ka marrë masat për ruajtjen e Kur'anit e Ehli Beitit deri në Ditën e Gjyqit të Fundit, prandaj dhe janë quajtur '*Thekalejn*'[935]. Para se të largohej nga kjo botë për në tjetrën, Profeti i shpalli ata të dy si pasuritë e tij më të paçmueshme dhe shprehu amanetin e tij që njerëzit t'i ruanin përjetësisht në mes tyre. E treta, ata janë quajtur '*Thekalejn*' për shkak të pastërtisë e vlerës së tyre të lartë, sepse '*Thikl*' do të thotë 'i pastër e i dëlirët'. Lidhur me këtë, Ibn Haxher el-Mekki shkruan:

> Profeti i ka quajtur Kur'anin dhe Pasardhësit e Tij '*Thekalejn*', sepse '*Thikl*' do të thotë 'gjë e pastër, e dëlirët dhe e ruajtur', cilësi kjo që është e vërtetë për të dyja. Në fakt, secili prej tyre është thesar i dijes Hyjnore dhe burim i sekreteve të dijes e të

[934] Peshë.

[935] Dy gjërat me peshë.

urdhëresave fetare. Për këtë arsye vullneti i Profetit ishte që njerëzit t'i ndiqnin dhe t'u mbeteshin besnikë e të merrnin prej tyre dije. Dhe, midis tyre, ai që meriton më shumë të dashurohet është Imami dhe Dijetari i familjes së Profetit, Ali bin Ebu Talibi (Zoti ia ndriçoftë fytyrën) për shkak të mprehtësisë së tij të madhe e bollëkut të dijeve të tij, që ne i kemi përshkruar më përpara. (*es-Sawa'ik ul-Muhrike*, f. 90).

Meqë Profeti ia ka përshkruar Kur'anin Zotit, nisur nga përfshirja e dukshme e Tij, kurse pasardhësit e tij vetvetes, Kur'ani është quajtur pesha e madhe, duke u bazuar në statusin e natyrshëm të tij, kurse pasardhësit e tij - pesha e vogël. Por, po të nisemi nga pikëpamja e bazimit të veprimeve tona në to, të dyja kanë rëndësi të njëjtë. Ndërkaq është e qartë që, në pikëpamje të dobisë në formimin dhe zhvillimin e karakterit, pala folëse[936] ka status më të lartë në raport me palën jo - folëse[937].

## Ligjërata 88

***Për ndarjen e komunitetit në fraksione***

Zoti nuk ka çuar në qafëthyerje asnjë tiran kokëfortë të kësaj botë, pa i dhënë kohë dhe mundësi, dhe nuk ia ka përmirësuar kushtet asnjë populli, pa e vënë më parë në sprovë me fatkeqësi dhe mjerim. Vuajtjet që tashmë keni hequr dhe vështirësitë, nëpër të cilat keni kaluar, janë më shumë nga ç'do duhej për t'ju dhënë mësim. Për fat të keq, jo çdo vesh dëgjon, jo çdo sy shikon, dhe jo çdo njeri i thinjur është edhe i mençur.

Çuditem, dhe nuk ka si të mos çuditem, me gabimet e atyre që futën ndryshime e risi në argumentet e tyre fetare. Ata nuk shkojnë në gjurmët e Profetit të tyre dhe nuk i ndjekin veprimet e mëkëmbësit të tij. Ata nuk e besojnë të panjohurën[938] dhe nuk i shmangen së keqes. Ata veprojnë mbi bazën e hamendjeve e i hedhin këmbët ku i heq pasioni. Për ata, 'e mira' është gjithçka që e quajnë ata të mirë, dhe 'e keqja' është gjithçka që e quajnë ata të keqe. Ata mbështeten vetëm tek vetja kur përpiqen që t'i shpëtojnë mjerimit. Besimi i tyre në çështjet e dyshimta rrënjëzohet në vet mendjet e tyre. Secili prej tyre ka për prijës vetveten. Gjithçka që një i tillë vendos vet, shihet si e bazuar në burime të besueshme dhe në faktorë të fuqishëm.

[936] Ehl-i Beiti.

[937] Kur'ani.

[938] Pretendojnë se i dinë të gjitha.

## Ligjërata 89

### *Për Profetin e Shenjtë*

Zoti e dërgoi Profetin kur misioni i profetëve të tjerë ishte ndalur dhe njerëzit kishin rënë në përgjumje të gjatë. Të këqijat kishin ngritur krye, të gjitha gjërat ishin në përçarje e në flakë të luftës, ndërkohë që bota e kishte humbur shkëlqimin dhe ishte plot me mashtrime të hapura. Gjethet e saj ishin zverdhur dhe s'kishte më shpresa për fryte, kurse ujët kishte humbur nën tokë. Minaret e udhëheqjes ishin zhdukur e ishin shfaqur shenjat e rrënimit. Bota ishte bërë e vrazhdë me njerëzit e saj dhe ia ckërmiste dhëmbët m'u në fytyrë kujtdo që dashurohej pas saj. Frytet e saj ishin veset, ushqimet e saj ishin kërmat, veshjet e saj të brendshme ishin frika e ankthi dhe mbulesa e saj e jashtme ishte shpata.

Prandaj merrni mësim, o krijesa të Zotit, kujtoni ç'mbrujtën[939] baballarët dhe vëllezërit tuaj e që i bëri të jepnin llogari. Për Allah, koha juaj nuk është shumë prapa kohës së tyre, as kanë kaluar periudha të gjata shekujsh midis jush, dhe as jeni shumë larg nga koha kur ndodheshit në kurmet e tyre.

Për Allah, unë po ju them tani gjithçka që u ka thënë Profeti të parëve tuaj, sepse gjithçka që dëgjoni ju sot, nuk është tjetër nga ç'dëgjuan ata dje. Sytë që panë për ta atë kohë dhe zemrat që dhembën për ta, shikojnë e dhembin edhe këtë kohë për ju. Për Allah, juve s'ju është thënë gjë, që s'e dinin ata, e juve s'ju është dhënë gjë, që s'e kishin ata. S'ka dyshim që mbi ju vërtitet frerëlëshuar një fatkeqësi e madhe, që s'e di askush se ku do ta shfrejë tërbimin e radhës. Prandaj, nuk duhet t'ju joshin e shtien në ngasje sharlatanët dinakë dhe tundonjësit e ndyrë, ata që rrojnë në pasuri, pushtet, ves dhe mëkat. Jeta është si ajo hija përmbi tokë, që zgjatet për një farë kohe, përpara se të zhduket për fare; por s'ka dyshim që zhduket më në fund.

## Ligjërata 90

### *Mbi cilësitë e Zotit dhe disa këshilla*

Lavdi i qoftë Zotit që është i mirënjohur pa qenë i shikuar, që krijon pa u menduar, që ka qenë përherë i Qenë, edhe kur nuk kishte qiell e kupë qiellore, as perde si dyer të larta, as natë të errët, pa le më dritë, as oqean të

[939] Punët e këqia.

paqëtuar, as lartësi e lugina të thella, as vargmale me shtigje zik-zake dhe pllaja të gjera në maja, as dhé për troje e kopshtije, as krijesa me vetëdije dhe aftësi mendore. Ai është Buruesi i krijimit dhe Sunduesi i tij. Ai është Zoti i Krijimit e i krijesave dhe Ushqyesi i tyre. Dielli e Hëna vërtiten pa u lodhur kurrë, sepse zbatojnë Vullnetin e Tij, duke bërë të mplaket çdo gjë e freskët dhe të afrohet çdo gjë e largët[940].

Ai ua caktoi e shpërndau ushqimin, Ai i numëroi veprat dhe bëmat e tyre, frymëmarrjet e tyre, shikimet e tyre sekrete e çdo gjë tjetër që fshihet në gjoksin e tyre. Ai i njeh vendet ku rrinë e stacionet e tyre të shtegtimit që nga kryqet e etërve e mitrat e nënave dhe deri sa të arrijnë në fund të udhëtimit të tyre.

Ndëshkimi i Tij mbi armiqtë e Tij është i sertë, me gjithë gjerësinë e Mëshirës së Tij, dhe Dhembshuria e Tij për miqtë e Tij është e pafund, me gjithë ashpërsinë e ndëshkimit të Tij. Ai mposht këdo që synon ta vërë poshtë dhe rrënon këdo që përplaset me Të. Ai e mjeron atë që i kundërshton, dhe e bën zap atë që i mban mëri. Ai i mjafton kujtdo që mbështetet te Ai, i jep kujt i kërkon, ia kthen kujt i ka hua dhe e shpërblen atë që ia di.

O krijesa të Allahut, peshojeni vetveten përpara se t'ju peshojnë, dhe vlerësojeni vetveten përpara se t'jua masin vlerën. Merrni frymë përpara se t'ju asfiksohet truri, dhe silluni me përunjësi, përpara se t'ju vënë përpara pa kthim prapa. Dijeni: Kur dikush nuk e ndihmon veten duke vepruar si këshillues e qortuesi i vetes, askush tjetër s'mund të jetë këshillues e qortues i tij.

## Ligjërata 91

***Kjo ligjëratë njihet me emrin 'Ligjërata e Skeleteve'[1] dhe është një ndër më të famshmet e Imam Aliut. Masadah ibn Sadakahu tregon përmes Imam Xha'fer Sadikut: "Imam Aliu e ka mbajtur këtë ligjëratë nga minberi i xhamisë së Kufës, pasi dikush i kishte thënë: 'O Prijës i Besimtarëve! Na e përshkruaj Zotin në mënyrë që të imagjinojmë sikur e shohim me sy, që të rriten më shumë dashuria e dijet tona për Të.' Imam Aliu u zemërua nga kjo kërkesë dhe i urdhëroi muslimanët që të mbli-dheshin në xhami***

940 Lëvizja e tyre simbolizon rrjedhjen e kohës dhe evolucionin e vjetrimin e gjërave; dhe në fakt koha matet mbi bazën e karakteristikave të lëvizjeve të tyre (përgjithësisht të trupave qiellorë). Kurse shpej-tësitë e tyre të mëdha në këto lëvizje i bëjnë të afërta edhe distancat më gjigande.

***Për ta dëgjuar erdhën aq shumë njerëz, sa nuk i nxinte dot vendi. Imam Aliu u ngjit në katedër ende i mërzitur".***

**Pasi lavdëroi e madhëroi Zotin dhe kërkoi bekimet e Tij për Profetin, ai tha:**

**Përshkrimi i Zotit**

Lëvduar qoftë Zoti, Që s'bëhet i pasur falë mosdhënies e qenies dorështrënguar, dhe Që s'varfërohet nga qenia dorëlëshuar e bujaria, ndërkohë që kushdo tjetër që jep, veç Atij, humbet diçka në masën që jep, dhe kushdo që kursen e s'jep, fiton emër për kopraci. Ai të bën të detyruar me mirësi dobiprurëse, dhurata e përkrahje të shumta. I gjithë krijimi varet prej mbështetjes që vetëm Ai mund ta japë[II]. Ai u garanton krijesave të Tij mjete jetese dhe u destinon ekzistencë. Ai ka përgatitur udhë për atë që kthehet tek Ai e për atë që kërkon çfarë është e Tij. Ai është po aq bujar për atë që i kërkohet[III] sa për atë që nuk i kërkohet. Ai është i Pari, sepse për Të nuk ka 'më parë', që do mund të nënkuptonte gjë tjetër para Tij, e Ai është i Fundit, se për të nuk ka 'më pas', që do mund të nënkuptonte gjë tjetër gjë pas Tij. Ai ua ka ndaluar bebëzave të syrit ta shikojnë e perceptojnë. Koha nuk ecën dot përmbi 'Të, që të mund të thuhet se gjendja e Tij ndryshon, e Ai nuk është në ndonjë vend, që të mund të imagjinohen zhvendosje të Tij[941].

Po të jepte të gjithë arin dhe argjendin e gjithçka tjetër, që është në minierat e maleve, e të gjitha perlat e koralet që prodhojnë guaskat e detit, kjo s'do ta cenonte fare Bujarinë e Tij, as do ta varfëronte bollëkun e kamjes së Tij. Ai ka përherë thesare mirësish që nuk mund të shteren dot nga kërkesat e njerëzve, sepse është Qenia Bujare që s'bie në varfëri ngaqë i lypin nevojtarët, dhe s'bëhet dorështrënguar ngaqë i përgjërohen lutësit këmbëngulës.

**Si përshkruhen cilësitë e Zotit në Kur'an**

Kështu pra, kujdes, o ti që pyet, mjaftohu me ato cilësi të Tij, që i ka përshkruar Kur'ani, dhe kërkoje dritën nga shkëlqimi i udhëheqjes së Tij. Lerja Zotit dijen që Djalli të shtyn ta kërkosh, për të cilën Kur'ani s'të nxit ta njohësh, dhe nga e cila nuk ka asnjë gjurmë në thëniet e veprimet e Profetit e të prijësve të tjerë. Për ty, ky është caku më i skajshëm[942] i thirrjes së Zotit. Dijeni: I qëndrueshëm në dije është veç ai që nuk tenton t'i hapë perdet mbrojtëse të misterit, si dhe ai që e pranon veten të paditur e i

[941] Nga një vend në një vend tjetër.

[942] Caku ku Ai nuk i toleron më përpjekjet e njeriut për të mësuar sekrete që mund t'i dijë vetëm Ai.

shmang hapat e mëtejshme drejt hollësive të së fshehtës. Zoti lëvdon atë që pranon se është i paaftë të marrë dije që s'i lejohen. Të tillët nuk futen thellë në diskutime për gjëra të Tij, për të cilat nuk nxiten që t'i mësojnë, duke e quajtur këtë gjë qëndrueshmëri në Besim. Kënaqu me aq e mos e kufizo Madhështinë e Zotit tënd me kutin e intelektit tënd, përndryshe do të jesh ndër të rrënuarit.

Sa herë që imagjinata njerëzore hedh shigjeta për të matur cakun e Fuqisë së Tij, sa herë që mendja harron rreziqet e ideve të mbrapshta dhe mundohet ta përgjojë në fshehtësinë e Mbretërisë së Tij, apo zemrat që i djeg kureshtja përpiqen të kapin realitetin e cilësive të Tij, apo forca hetuese e intelektit lë pas humnerat e errëta të së panjohurës dhe depërton përtej së njohurës për të fituar dije për Thelbin e Tij e për t'iu afruar Qenies së Tij - Ai i spraps me Fuqinë e Tij të gjitha këto përpjekje të tyre. Të tëra orvatjet e tyre prapësohen të mposhtura, derisa të gjithë pranojnë se realiteti i dijes së Tij nuk mund të kuptohet me kuturisje të tilla të rastësishme, e që aftësitë e mendjes njerëzore nuk janë të mjaftueshme për të kapur as edhe vetëm Alfën e Madhështisë dhe të Shkëlqimit të Tij.

**Për krijesat e Zotit**

Ai e prodhoi krijimin pa ndonjë shembull, që ai do mund ta ndiqte, dhe pa ndonjë model paraprak të ndonjë krijuesi tjetër të njohur, nëse do kishte vërtet ndonjë që mund të kishte krijuar përpara Tij. Ai na dëshmoi mbretërinë e Fuqisë së Tij dhe mrekullira që flasin për Mençurinë e Tij. Pohimi i gjërave të krijuara, se ia detyrojnë qenien e tyre vetëm Atij, na bën që t'i shohim si argumente për pranimin e Tij[943]. Madhështitë e krijimit të Tij janë shenjat e Fuqisë së Tij krijuese dhe simbolet e Mençurisë së Tij. Çdo gjë që Ai ka krijuar është argument në favor të Tij e udhërrëfyes drejt Tij. Drejt Tij udhëzon edhe gjëja më e heshtur, e udhëzimi i saj për tek Krijuesi i saj është po aq i qartë, sikur të fliste.

O Zot, unë dëshmoj që ai që të krahason Ty me mëvetësinë e organeve dhe artikulacionet e gjymtyrëve të trupit të tij, nuk e ka pajisur botëkuptimin e tij me dije për Ty. Zemra e tij nuk ka fituar bindje deri në pranimin që Ti s'ke shok. Duket se nuk i ka dëgjuar idhujtarët kur denoncuan perënditë e tyre false, duke thënë:

**"Për Allah, ne kemi qenë krejt të çoroditur, kur ju përqasnim me Zotin e botëve."** (Kur'ani, 26: 97-8).

943 Që të mos ketë pastaj shfajësime për mosnjohjen e Tij.

Janë në gabim ata që Të krahasojnë me idhujt e tyre, që Të veshin veshje të krijesave me fantazinë e tyre, që Të atribuojnë pjesë trupore nga vet mendja e tyre e që Të imagjinojnë sipas krijesave të llojeve të ndryshme. Sipas gjithë asaj që thuhet në ajetet e Tua të vërteta e dëftohet nga dëshmia e argumenteve të Tua të qarta, dëshmoj se, kushdo që Të barazoi me diçka nga krijimi Yt, pranoi të ngjashëm me Ty, dhe se kushdo që pranon të ngjashëm me Ty, është i pafé. Dëshmoj po ashtu se Ti je Zoti, të Cilin nuk mund ta lidhin dot litarët e intelektit, që pastaj të thuhet se gjendjen Tënde mund ta ndryshojnë me anën e sajesave të tij, dhe as vargonjtë e mendjes, që pastaj Qenia Jote të quhet e fundme e të vështrohet si objekt shndërriimesh.

**Pjesë e po asaj ligjërate, për përsosmërinë më të lartë në krijimin e Zotit**

Ai u ka vënë kufij tërë gjërave që krijoi e i bëri këta kufij të qëndrueshëm, i vuri rregulla funksionimit të tyre, duke e bërë të hijshëm, e fiksoi një herë e mirë drejtimin e tyre[944], që të mos dalin jashtë caqeve që kanë, po as të mos pengohen në arritjen e kufirit fundor, që Ai u ka vënë. Asgjë nuk mund të mos i bindet komandës së Tij për të punuar ashtu siç ka urdhëruar Ai; e si mund të ndodhte ndryshe, përderisa të gjitha gjërat i qeveris Vullneti i Tij! Ai është Bërësi i shumëllojshmërisë së gjërave[945] pa asnjë sforcim të imagjinatës, pa u shtyrë nga ndonjë impuls i fshehur në Vete, pa[946] asnjë eksperimentim që do të merrte në konsideratë sprovat e kohës, e pa asnjë partner që do mund t'i ndihmonte në krijimin e këtyre mrekullive.

Kështu u përmbush krijimi me urdhër të Tij, kështu u përul i bindur ndaj Tij e iu përgjigj thirrjes së Tij. Ishte një bindje e vetvetishme e tij, të cilën nuk e vonoi asnjë zvarritje me ngadalësi kërmilli e asnjë shfajësim për plogështi. Kështu, Ai i trajtësoi trajektoret e fatit të gjërave e nguliti sinoret[947] e tyre. Fuqia e Tij i bëri që të bashkekzistojnë aspektet që kundërshtoheshin mes tyre, ndërkohë që bëri bashkë faktorët e ngjashmërisë dhe i vuri të gjitha gjërat në përplotësim të njëra-tjetrës[948]. Pastaj i ndau gjërat në lloje që dallohen për nga kufijtë, format e vetitë

[944] Funksionimi, zhvillimi apo lëvizja e natyrës në një kah të caktuar përbën një nga zbulimet më të rëndësishme të shkencës moderne.

[945] Nga energjia te njeriu e mendja e tij e mrekullishme.

[946] Përdorur.

[947] I caktoi çdo gjëje që bëri cilësitë, karakteristikat, prirjet, funksionet, bile dhe periudhën e ekzistencës së saj. Ai moderoi e, kur ishte e nevojshme, vuri nën fré apo hoqi fare prej tyre vetitë në konflikt me njëra-tjetrën, krijoi proporcione dhe harmoni midis tyre dhe futi afinitetin, ngjashmëritë, analogjitë dhe tërheqjen.

[948] Ai e bëri të varur çdo pjesë të këtij organizimi të madh nga pjesët e tjera, në mënyrë që asgjë të mos

sasiore[949]. Ky ishte Krijimi i Tij, me një elegancë e bukuri të përsosur. Ai i dha qëndrueshmëri dhe e modeloi siç e kishte dashur e konceptuar vet Ai.

**Pjesë e po asaj ligjërate, që përmban përshkrimin e qiellit**

Ai i organizoi mpiksjet e rrallimet nëpër rrugët e qiellit, duke qepur zikzaket e thyerjeve dhe duke lidhur me njëra tjetrën njësitë e veçanta[950]. Dhe kështu, hapi shtigje të lehta që engjëjt që zbresin mesazhet e Tij dhe ata që ngjiten prapë[951] me punët e lutjet e krijesave të Tij të lidhen me majat e qiellit. Kështu urdhëroi Ai[952], qysh kur gjithçka ishte ende në formë të avullt[953]. Sakaq çivitë e hapjeve qiellore u mbërthyen fort[954] me njëra - tjetrën. Pastaj Zoti hapi derën e tij të mbyllur dhe caktoi si roje te çarjet e tij meteorët dhe mbajti çdo gjë të tij me duart e Tij, që të mos vërtitej në hapësirë në mënyrë kaotike e të rastit dhe të mos gremisej në pafundësitë boshe.

Dhe Ai e komandoi qiellin të ishte i qëndrueshëm dhe në bindje të urdhrave të Tij. Ai e bëri Diellin e tij shenjë të shndritshme të ditës së tij dhe e bëri Hënën shenjë të zymtë të natës së tij. Pastaj i vuri të rrotullohen në orbita, duke i dhënë rregullsi ritmit të lëvizjes së tyre në pjesët e ndryshme të saj, që me anën e tyre të mund të dallohen nata dhe dita, dhe, sipas rregullsisë së lëvizjeve të tyre[955], të mund të bëhen llogaritje e të numërohen vitet. Shiheni qiellin! Duket sikur Dielli, planetet dhe yjet janë perla të vogla të shndritshme e fenerë që rrinë pezull në kupën e tij të pa fund, ndërkohë që shigjeta të flakta

funksionojë apo ekzistojë pa tjetrën. Kështu, koha nuk mund të ekzistojë pa hapësirën e materien, e po kjo gjë mund të thuhet edhe për komponentet e tjera të këtij triniteti të pandashëm. Në fakt ky është dhe thelbi i teorisë së Përgjithshme të Relativitetit.

949 Energji, materie, elementë, galaktika, yje, gaz ndëryjor, planete, trupa të gjallë si bimë, kafshë, njerëz, etj. Secili nga këta grupe është i ndryshëm nga të tjerët për nga veçoritë, cilësitë, funksionet dhe kufizimet.

950 Është fjala për fushat që realizojnë bashkëveprimin dhe lidhjen midis secilit prej shtatë qiejve, grumbullimeve galaktikore, hapësirave ndërgalaktikore të mbushura me materie të rralluar, etj.

951 Termat 'ngjiten' e 'zbresin' nuk kanë lidhje me konceptin e koordinatës e të orientimit në hapësirë, por i referohen vetëm Lartësisë së Qenies së Tij dhe raporteve të Tij me krijesat e Tij.

952 Për qiellin.

953 Mjegullnajë e materies primare kozmike; shiko shënimin 550 në ligjëratën no. 1.

954 I përgjigjet fazës së kondensimit të gazit fillestar në miliarda galaktika, secila nga të cilat përbëhet nga yje, planete, mjegullnaja ndëryjore dhe grumbullime yjore. Kjo shprehje nënkupton gjithashtu arritjen e qëndrueshmërisë përmes mpiksjes së lëndës dhe vendosjes së raporteve të brendshme, që fiksojnë cilësinë e secilës prej tyre, dhe të raporteve të jashtme, që përcaktojnë cilësinë e grupimeve të tyre.

955 Mbi këtë rregullsi llogariten stinët, stuhitë elektrike, erërat,shtërngatat atmosferike, rrymat detare, lëvizjet e reve, etj.

meteorësh gjuajnë çdo gjë që kuturis të depërtojë misterin e Tij[956] apo të kalojë hajdutshe kufijtë e tij[957]. Kështu, çdo gjëje i duhet të lëvizë sipas rutinave që ka urdhëruar Ai, kështu ka bërë Ai yje qendrorë, rrotullonjës, rënës, ogurzinj dhe fatndjellës.

**Pjesë e po asaj ligjërate, që përmban përshkrimin e engjëjve**

Pastaj Zoti krijoi ca qenie të reja për t'i banuar qiejt e Tij e popullguar sferat më të larta të mbretërisë së Tij. Këta ishin engjëjt. Me ta Ai mbushi hapësirat e zbrazëtive qiellore dhe gjallëroi shtrirjen e pamatë të rrethinave të tyre. Prej tyre burojnë zërat e tyre magjiplotë e këngët e tyre engjëllore, tek i thurin lavde në strehimin e Tij sublim, pas perdeve fshehëse e veleve plot mister të Madhështisë së Tij. Përveç kumbimit të tyre, që do shurdhonte çdo vesh që do t'i dëgjonte, prej tyre vërshon një dritë rrezëlluese, që spraps shikimet kurioze dhe i bën sytë të mbeten të zhgënjyer tek caqet verbonjëse të tij.

Zoti i krijoi me trajta dhe cilësi të ndryshme e u dha flatra. Detyrë e tyre është hyjnizimi i Madhështisë e Lavdisë së Tij. Ata s'i veshin kurrë vetes aftësitë që Ai dëshmoi në krijim dhe as pretendojnë, se mund të bëjnë gjëra, në të cilat Ai nuk ka shok.

**"Aspak! Ata janë shërbëtorë të devotshëm e flasin vetëm ç'flet Ai dhe bëjnë vetëm ç'urdhëron Ai."**

(Kur'ani, 21:26-7).

Ata janë kujdestarët e Zbulesave të Tij. Ata janë që dërgohen tek profetët si mbartësit e vendimeve dhe ndalimeve[958] të Tij. Ai i bëri të paprekshëm nga luhatjet e dyshimit, prandaj asnjë nga ata nuk mund t'i shmanget rrugës së përcaktuar nga Vullneti i Tij. Ai i mbështet në nevojë me mbrojtje të veçantë e ua vesh zemrën me përdëllim e paqe. Ai ua ka hapur të gjitha dyert e nënshtrimit ndaj Lavdive të Tij; Ai ka caktuar për ta minaret e shndritshme si shenjë të Njëjshmërisë së Tij. Ata nuk i rëndon asnjë barrë mëkati, prandaj mbeten si u krijuan, sado të zëvendësojnë njëra tjetrës dita e nata. Patund-

[956] Aluzion për rreziqet që duhen përballur e problemet që duhen kapërcyer e zgjidhur në rrugën e gjatë, plot sakrifica e të pafund të eksplorimit e të njohjes së Krijimit të Tij.

[957] Sikur aludohet për mbrojtjen që bën atmosfera tokësore ndaj trupave qiellorë. Në mungesë të saj asteroidët, kometat, meteorët, rrezatime kozmike, etj., do të përbënin një kërcënim të përditshëm për jetën në planetin tonë.

[958] Të gjërave që Zoti i ka ndaluar të bëhen.

shmërinë e besës së tyre s'e shigjeton dot asnjë dyshim. Asnjë mosbesim s'i tundon dot themelet e besimit të tyre. Ndër ta nuk shkrepin dot çikat e së ligës. Habia s'ua ka topitur dot kurrë dijen që mbajnë në zemra rreth Tij, as ua ka mpirë nderimin e druajtur të kraharorëve të tyre ndaj Madhështisë e Lavdisë së Tij. Mendimet e liga nuk gjejnë dot vend ndër ta e as e lëshojnë dot mbi ta ndryshkun e tyre, për t'ua errësuar e turbulluar sadopak kthjellësinë e gjykimit.

Një pjesë e tyre rrinë në retë e rënda e ca të tjerë në lartësitë e maleve apo në zymtësinë e errësirave të përjetshme. Pastaj ka të tjerë me këmbët ngulur në caqet më skajore të dheut si ca flamuj të bardhë, që era i hapërdan me vrundujt e saj të papërmbajtshëm.

Detyra për adhurimin e Tij i ka liruar nga çdo andrallë tjetër. Sinqeriteti i besnikërisë së tyre është hallka që i lidh me dijen e Tij. Besimi i tyre te Ai i bën t'i kenë sytë vetëm tek Ai. Ata mallohen vetëm për Atë, jo për tjetër gjë. Ata e kanë shijuar ëmbëlsinë e dijeve të Tij dhe kanë gjerbur nga kupa e pashtershme e Dashurisë së Tij. Rrënjët e drojës prej Tij buisin nga thellësitë e zemrave të tyre e shpina e tyre e drejtë gjen prehje veç në përulje e adhurim përpara Tij. Por as koha aq e gjatë, përulur para Tij, as afërsia e drejtpërdrejtë e qëndrimit me Të, nuk ua ka bërë të rëndë ndonjëherë peshën e frikës prej Tij.

Misioni që kanë s'i bën të mbahen më të madh, sepse nënshtrimi ndaj Lavdisë së Zotit s'i lejon të vlerësojnë virtytshmërinë e tyre. Ata s'bien kurrë në limontí, pavarësisht stresit të gjatë. Ata nuk ia kthejnë kurrë shpinën shpresës te Mbrojtësi i tyre, sepse malli i tyre për Të nuk shteron kurrë. Gjuha dhe goja e tyre nuk lodhen kurrë së luturi Zotin. Zellin e tyre nuk e meh kurrë zënia në punë të tjera, as këngën për Lavditë e Tij. Shpina e tyre nuk e këmben kurrë qëndrimin e përjetshëm në adhurim. Kurrë nuk ka ndodhur ta tundin kokën majtas a djathtas në mospajtim me vullnetin e Tij, qoftë edhe në heshtje e vetëm sa për të ngushëlluar vetveten. Përkushtimi i tyre i vendosur nuk i ka njohur asnjëherë marrëzitë e shkujdesjes, dhe dinakëria e pasionit nuk ua ka mposhtur kurrë kurajon.

Ata e shohin Zotëruesin e Fronit[959] si zahiré për ditët e vështira të tyre dhe i përunjen nga dashuria edhe kur të tjerët i përunjen krijimit[960]. Pasioni

[959] Zoti.

[960] Për ta adhuruar si zot e krijues.

i tyre prekës në adhurimin e Tij i kthen e i rikthen përherë te krojet e vet zemrave të tyre, të mbushura përplot me shpresën e Tij dhe me frikën prej Tij. Por kjo frikë nuk i bën të plogëta përpjekjet e tyre; joshjet s'i shtien dot në kurthin e rrugëve të lehta dhe nuk i bëjnë dot që të harrojnë punët me vlerë.

Ata i shohin si të zakonshme punët e virtytshme që kanë bërë, se, po t'i shihnin të mëdha, frika do t'ua vriste shpresën që kanë në zemër. Djalli nuk ka mbi ta asnjë ndikim, prandaj dhe mendojnë njëlloj që të gjithë për Mbajtësin e tyre. Ata nuk e njohin vesin e përçarjes, prandaj nuk janë të huaj për njëri-tjetrin. Ata nuk janë skllevër të mërisë e të ligësisë. Ata s'i ndajnë dot luhatjet e dallimet në forcën e kurajos. Ata i janë kushtuar tërësisht besimit. As mendja e prapë, as teprimi, as letargjia, e as molisja shpirtërore nuk i shkëput dot ata nga lidhjet e tyre me të. Nuk ka pika të qiellit, sado skajore, ku ata të mos jenë, gjithmonë në falje përpara Zotit apo në punë të zellshme për përmbushjen e Vullnetit të Tij. Ata i rritin dijet falë adhurimit të gjatë për Mbrojtësin e tyre, e kjo ia lartëson më shumë shtatin Lavdisë së Tij në zemrat e tyre.

**Pjesë e po asaj ligjërate për përshkrimin e dheut dhe shtrirjen e tij mbi ujë**

Zoti e hapi dheun mbi valët e stuhishme e të potershme e honet e deteve të fryra[961], aty ku tallazet shkatërronin njëri-tjetrin me tërsëllimë e dallgët e larta vërsuleshin furishëm mbi njëra-tjetrën. Shkuma e përplasjeve gufonte[962] sikur derdhej prej bulçive të meshkujve të deveve kur kërkojnë femër. Masat e dheut e dobësuan vrullin dhe stuhinë e masave të rrjedhshme[963]. Trazira e tyre e zhur-

[961] Duket se flitet për nebulozën e pluhurit ndëryjor e materien primare ndëryjore, që ishte materiali ku u kondensuan objektet kozmike (shiko shënimin 550 në ligjëratën 1 lidhur me gazin kozmik e përdorimin e fjalës 'ujë' për të nënkuptuar hidrogjenin, një nga përbërësit e tij kryesorë).

[962] 'shkuma' u përgjigjet masave të materies primare, që mpiksen në sipërfaqet e vorbullave të lëndës, aty ku ndodh humbja më intensive e energjisë, për shkak të proceseve të ndryshme, duke krijuar dhe bërthamën e objekteve të ndryshme kozmike. Ky proces vazhdon nga periferia e mjegullnajave tek qendrat e tyre dhe fazave të ndryshme të tij u korrespondojnë organizime që shkojnë nga grumbullimet e mëdha të materies, deri në grumbullime më të vogla brenda gjirit të tyre, gjë që shpie në kompletimin e sistemeve të ndryshme kozmike dhe në detajimin gjithmonë e më fin të strukturave të tyre në nivele të ndryshme (në krye, krijimi i grumbullimeve galaktikore, pastaj krijimi në to i galaktikave të veçanta dhe i sistemeve yjore në to, deri tek planetet dhe nënsistemet e tyre). Tërë ky proces i përngjason pak a shumë krijimit të shkumës kryesisht në sipërfaqe të vorbullave (qendrave specifike të grumbullimit të lëndës, shiko shënimin 555 në ligjëratën 1).

[963] Ngurtësimi nis në sipërfaqe të objektit, pra, kjo fazë i përgjigjet formimit të kores tokësore. Ndërkohë,

mshme u zbut nën shtypjen e gjoksit të tij e, sapo dheu i mbështolli pështjellimet e tyre[964] me brinjët e kraharorit të vet, ato u shtruan fare. Dhe, ndërkohë që dheu mpiksej e futej drejt thellësive të tyre të stuhishme, furia e shkulmave të tyre pakësohej e mposhtej, si mposhtet dhe zbutet tërbimi i të burgosurit nga prangat e veprës së vet[965]. Kështu i dha fund dheu kryelartësisë, mendjemadhësisë, fodullëkut dhe superioritetit të lëngut e i vuri fré vërshimit të rrjedhjes së tij. Dhe, kështu, ai u ndalua pas asaj stuhie të shfrenuar dhe poterja e tij nuk u dëgjua më.

Kur tërbimi i rrjedhësit u platit një herë e mirë nën masën e dheut e të maleve të larta, që ai mbartte mbi shpatullat e tij[966], Zoti gufoi nga ijet e tyre ujëra të kristalta[967] dhe i lëshoi mbi rrafshinat e luginat, duke ua zbutur zbritjen

poshtë saj lëviznin vrullshëm masa të shkrira magmatike, por tashmë të kufizuara në lëvizjen e tyre, për shkak të kores së sapo ngurtësuar tokësore. Imazhi i lëmshit tokësor, i cili ndrydh brenda gjoksit të vet dhe shtyp nën peshën e kores së vet dhe të maleve të veta komponenten akoma të shkrirë të saj, është jo vetëm tepër impresionues, por edhe i saktë shkencërisht. Në këtë gjendje të re, mekanizmi i humbjes së mëtejshme të energjisë së magmës bëhet shumë më efektiv. Ky mekanizëm ka patur një rol thelbësor në ngurtësimin e masave të reja gjithmonë e më të mëdha të saj, si në shtrirje, ashtu dhe në thellësi.

[964] Së pari, këto fjalë të Imam Aliut futin, mbase për herë të parë në mendimin e njeriut, idenë e rrotullimit të lëmshit të dheut përreth një boshti simetrie, sepse vetëm në këto kondita mund të ketë një ‘rrokullisje të shpatullave të dheut’ (pra, të kores së ngurtë të tij) mbi masat ende të lëngëta në brendësi të tokës. Së dyti, rrokullisja relative e këtyre dy përbërësve të lëmshit tokësor, në gjendje të ndryshme agregate, i përgjigjet më së miri tablosë moderne të lëvizjes së kontinenteve ndaj njëri-tjetrit, për vetë faktin se ato ‘rrokullisen’ mbi vorbulla të ndryshme të masës gjigande të llavës, që secili syresh mbërthen ‘brenda gjoksit të vet’. Veç të tjerash, Imam Aliu tërheq vëmendjen në rolin e madh që luan ky proces përmes kores tokësore (masës së dheut të ngurtësuar), në nënshtrimin e mëtejshëm të oqeanit të magmës së shkrirë brenda rruzullit të tokës. Në të vërtetë ky fenomen është një tjetër mekanizëm efektiv, që shpie në humbje të mëtejshme të energjisë së magmës dhe ftohje suksesive të saj, dhe në kristalizimin e sasive gjithmonë e më të mëdha të saj, duke shtuar, kështu, fondin e komponentes së ngurtësuar në lëmshin tokësor.
Shenja të proceseve të përshkruara më lart janë vargjet malore dhe humnerat oqeanike në pjesë të ndryshme të globit.

[965] Ideja e këtyre fjalëve të Imam Aliut është që procesi i krijimit të kores së tokës dhe i kalimit të planetit të Tokës në gjendje më të ekuilibruara e më të qëndrueshme, është mjaft i gjatë. Ai bëhet dhe vijon në sajë të zbutjes së vazhdueshme të furisë së masave magmatike në brendësi të tij. Një nga udhët e realizimit të këtij procesi ishte veprimtaria vullkanike, që, krahas konsolidimit të kores tokësore, çoi edhe në ndryshime të rëndësishme të pamjes, përbërjes dhe relievit të saj. Kështu po krijohej përherë e më shumë një gjendje e tillë, në të cilën ntrashja e kores tokësore dhe shtimi i pjesës së maleve në të bëri që, sipas fjalëve të Imam Aliut, oqeani i masës së lëngshme në brendësi të rruzullit të ngjishej nga gjithë anët e ta humbiste hap pas hapi energjinë e tij nëpërmjet aktivitetit vullkanik (krahas rrugëve të tjera, për të cilat u fol më lart).

[966] Shiko shënimin paraardhës (969).

[967] Dalja e ujit është rezultat pikërisht i kësaj veprimtarie vullkanike, në kushtet e reja të ekzistencës së një koreje tokësore më të konsoliduar e të ftohur.

me shkëmbinj të palëvizshëm e me qafa malore. Pastaj rrëqethjet e tij[968] u shuan fare për shkak të depërtimit të maleve në pjesë të ndryshme të sipërfaqes së tij, rrënjëzimit të tyre në zona gjithmonë e më të thella të tij, e pozicionimit të tyre në ultësirat e tij. Pastaj Zoti hapi vend të gjerë midis dheut dhe kupës qiellore e bëri që në të frynte erë për banorët e tij[969], të cilët i mësoi të zinin vendet më të përshtatshme të tij. Dhe ishte prapë Ai, që nuk i la pas dore tokat shterpe, ku mungonin burimet ujore e ku lumenjtë nuk gjenin dot rrugë, po çoi mbi to ré fluturake, që gjallëruan hapësirat jo prodhuese duke rritur bimësi në to.

Ai i afron retë e vogla e bën me to një ré të vetme, të madhe. Kur ajo mbledh ujë sa duhet dhe barkun e saj e shqyejnë rrufetë e zjarrta, që skuqin brinjët e fundet puplore të saj dhe zonat e saj ngjyrë plumbi, Ai e nis që të derdhë shi të bollshëm. Dhe reja zvarritet e rëndë përmbi dhé, si deveja femër kur përgjunjet për t'u mjelur, ndërkohë që erërat e jugut nisin të shtrydhin prej gjinjve të saj ujin jetëdhënës. Në fund ajo bëhet njësh me faqen e tokës e ia jep asaj të gjithë ujin që mbartte me vete; me të Zoti rrit bimësi nëpër ultësira e barëra majë maleve të zhuritura. Dhe dheu ndihet i kënaqur që zbukurohet në këtë mënyrë, plot me kopshtie, dhe nuk i gëzohet dot veshjes së tij prej gjelbërimi të butë, stolisur me lule të panumërta. Kështu Ai bën gati mjete jetese për njeriun dhe siguron kafshët me ushqim. Është Zoti Ai që hap rrugë të gjera mbi faqe të dheut dhe ngre minare udhërrëfenjëse për ata që pritet të shkelin mbi to[970].

[968] Flitet për pasojat e tërmeteve në ndryshimin e sipërfaqes së dheut. Humbja e mëtejshme e energjisë së planetit u bë më efektive me mbulimin e pjesëve të mëdha të tij nga uji, i cili ka veti termodinamike mjaft më të përshtatshme për tejçimin e nxehtësisë nga objektet në kontakt me të si dhe në drejtim të tyre. (shiko shënimin paraardhës 971 të kësaj ligjërate dhe komentet e mëparshme lidhur me migrimin e kontinenteve).

[969] Siç u tha më lart, veprimtaria vullkanike është një nga faktorët më me rëndësi për ekzistencën e ujit mbi tokë. Por ajo përgatiti dhe kushtin tjetër kryesor për lindjen dhe ekzistencën e formave të jetës së gjallë në globin tokësor: Atmosferën ose 'erën', siç e quan Imam Aliu. Vihet re, se Imam Aliu i përshkruan proceset e ndryshme në vijimësi e me një logjikë të brendshme të hekurt e të shëndoshë, pra, si një zinxhir shkaqesh e pasojash, ku njëri proces krijon kushtet për fillimin e tjetrit dhe kështu me radhë, deri në daljen e formave më të larta të krijimit. I gjithë ky zinxhir, siç përshkruhet nga Imam Aliu, zë një hark kohor shumë të gjatë e është në përputhje me përfytyrimet dhe faktet shkencore përkatëse. (Në librin *Usul el-Kafi* citohet thënia e Imam Aliut: "Zoti dëshiroi që gjërat të ndodhin përmes shkaqesh dhe mjetesh, Ai nuk urdhëroi asgjë, veçse nëpërmjet një shkaku; Ai, pra, krijoi një shkak për gjithçka").

[970] Fjala është për Diellin, Hënën dhe yjet, me anë të të cilëve udhëtarët orientoheshin në shtegtimet e tyre.

**Për krijimin e njeriut dhe dërgimin e Profetit**

Kur dheu u shpalos i tërë dhe Zoti kishte imponuar vullnetin e Tij mbi çdo gjë, Ai zgjodhi Ademin si më të mirin[971] e krijesave të Tij dhe e bëri të parë në tërë krijimin e Tij. Zoti e vuri të rrinte në Parajsë, i dha ushqimin e nevojshëm dhe i tregoi, çfarë nuk i lejohej që të bënte. Ai e paralajmëroi se çdo shkelje në këtë çështje do të shihej si mosbindje ndaj Tij e se kjo do ta vinte në rrezik pozitën e tij. Ademi bëri pikërisht atë që i ishte ndaluar, gjë që Zoti e dinte qysh më parë. Por Zoti ia pranoi ndjesën dhe e zbriti për ta popülluar Tokën e Tij me pasardhësit e tij e për t'u dhënë krijesave të Tij dëshmi dhe argument rreth Tij.

Edhe pse i dha Ademit vdekje, Ai nuk ia la në terr pasardhësit, pa dikë që t'u shërbente si dëshmi e bartës i Lajmit Hyjnor, duke qenë ndërkohë hallka lidhëse midis tyre dhe Dijes Hyjnore. Ai i ka nisur çdo brezi prova me lajmëtarët e Tij të zgjedhur e bartësit e besimit në Mesazhin e Tij, deri sa ky proces u përmbyll me profetin tonë Muhammed dhe deri sa mësimet dhe paralajmërimet e Tij morën një formë përfundimtare.

Ai urdhëroi mjete jetese, herë me bollëk e herë të pakta, dhe i shpërndau me kursim, por edhe me tepri. Në këtë mënyrë, Ai vinte në provë me drejtësinë e Vet këdo që donte - me anë të pasurisë apo skamjes, për të nxjerrë kështu në shesh mirënjohjen e pasanikut dhe durimin e të skamurit. Pastaj e shoqëroi bollëkun me vuajtje dhe varfëri të plotë, sigurinë me helmin e fatkeqësive, dhe kënaqësitë e gëzimit me dhembjen e fortë të pikëllimit. Ai bëri mosha të caktuara e urdhëroi të jenë të gjata e të shkurtra, të hershme e të vonëta; por të gjitha i mbylli me vdekje në fund. Kështu, Ai ia dha vdekjes fuqinë për ta mbledhur fillin e jetës dhe për ta këputur fare në fund.

[971] Është interesant mënyra si shprehet Imam Aliu për këtë etapë të jetës njerëzore. Krijohet përshtypja sikur Zoti e zgjodhi Ademin midis shumë qenieve të tjera njerëzore, për shkak të cilësive të veçanta të tij (shkalla e zhvillimit të trurit dhe trupit, për shembull), dhe vendosi që njeriu të zhvillohej pikërisht mbi bazën e tyre (ndryshe nuk do kishte kuptim fjala 'zgjedhje'); këto janë, me sa duket, arsyet pse Zoti e vendosi Ademin në pozicionin e Babait të njerëzimit dhe e mori në Parajsë për të jetuar e shumuar llojin e tij pranë Tij. Kjo shpjegon edhe emërtimin që haset në të gjitha Librat e Shenjta për pasardhësit e tij si 'popull i Zotit', për ta dalluar kështu nga popujt e tjerë, më pak të zhvilluar, që duket se ekzistonin krahas me të - pas (ri)kthimit të tij, si ndëshkim për shkeljen e porosive Hyjnore. Ky interpretim i Imam Aliut si dhe gjithë përfytyrimet e tjera të tij lidhur me krijimin e Universit dhe të jetës së gjallë, siç i ka kuptuar autori i këtyre radhëve, është një hap vërtet gjigand për të vendosur harmoni në gjithë fushat e dijes e të përvojës njerëzore, si në aspektin shkencor ashtu dhe në atë fetar. Ai është në pajtim të plotë me gjetjet e shkencës dhe arsyen e shëndoshë.

Ai i di të fshehtat[IV] e atyre që i fshehin, bisedën e fshehtë të biseduesve të saj, motivin më intim të atyre që kënaqen nga hamendjet, garancitë e vendosura, romuzet e vështrimeve, përmbajtjen më personale të zemrave e thellësitë e të panjohurës. Ai di gjithashtu çdo gjë që thuhet në vesh, zahiretë verore të milingonave, foletë dimërore të insekteve, dënesën e mbytur që pas velit të një femre dhe fëshfërimën e hapave. Ai di po ashtu ç'njolla ka faqja e brendshme e cipës në një gjethe, strofkat e fshehta të egërsirave nëpër shpella, male dhe lugina, brimat ku fshihen mushkonjat nëpër trungje pemësh e bimësi moçalesh, vendet që mugullojnë syth në çdo degë pemësh, fatin e çdo pike fare të derdhur në kanalet gjenitale, avujt e tejdukshëm që sa ngrihen nga faqet ujore, si dhe retë e mëdha e gjigande me gjithë pikat e shiut në bark të tyre, thërmijat e pluhurit që merr me vete një shkulm ere, sinoret e fshira nga përmbytjet e shirave, lëvizjet e insekteve mbi pirgjet e rërës, foletë e krijesave fluturuese në gërxhet malore, dhe cicërimën e zogjve llafazanë në gjysmëterrin e skutave ku klloçisin.

Ai di çdo gjë që u jep thesareve manteli perla-bërës i molusqeve, gjithçka të mbuluar nga valët e detit, të fshehur nga terri i natës, të drituar nga rrezja e diellit, të zotëruar herë nga errësira e herë nga drita; di gjurmën e çdo hapi, ndijimin e çfarëdolloj lëvizjeje, jehonën e gjithë tingujve, dridhjen e buzëve, vendstrehimin e gjallesave, masën e grimcave, dënesat e zemrës së lavosur, si dhe gjithçka tjetër që ka në faqe të dheut, siç janë frutat e pemëve e gjethet që bien prej tyre, vendin ku hedh rrënjë fara apo mpiksjen e gjakut në trombozë, si dhe zhvillimin e jetës e të embrioneve.

Asgjë s'e turbullon Atë në gjithë këtë pafundësi. S'ka pengesë ta ndalojë Atë në ruajtjen e asaj që ka krijuar, as lëngatë apo stres që të mundet ta bëjë të heqë dorë nga imponimi i Vullnetit të Tij e administrimi i krijesave të Tij. Dija e Tij depërton kudo midis tyre e ato janë përherë në vëmendjen e Tij. Drejtësia e Tij mbulon gjithçka e mirësia e Tij përfshin gjithçka, megjithëse çdo gjë i mbetet në borxh të përjetshëm me atë që i ka borxh.

Zoti im! Ti meriton përshkrimin më të bukur e nderimin më të lartë. Nëse të drejtohet Ty dëshira, kjo ndodh se je më i Miri për t'u dëshiruar. Nëse në Ty varet shpresa, kjo ndodh se je më i Nderuari, prej të cilit mund të shpresohet.

O Zoti im, Ti më ke dhënë një fuqi të tillë, që unë të mos lëvdoj tjetër, veç Teje, e të mos lartësoj tjetër, përveç Teje. Lëvdatat e mia nuk u drejtohen atyre, që mund të jenë vetëm burim zhgënjimi e çerdhe mosbesimi. Gjuha

ime nuk lëvdon qenie njerëzore, krijesa apo gjithçka tjetër, që s'mund të kuptohet pa mbështetjen tek Ti.

O Zoti im, çdokush që lavdëron dikë, ka tek ai që lëvdon të drejtën që t'i kërkojë dhurata e shpërblime. Prandaj i ktheva sytë e mi tek Ti, për thesaret e Mëshirës e të Faljes Tënde.

Zoti im, para Teje qëndron dikush që Të ka njohur vetëm falë Njëjësisë Tënde, që është Haku Yt, dikush që nuk shikon tjetërkë, përveç Teje, që të jetë i denjë për këto lëvdata e himne. Ajo që kërkoj unë nga Ti është që asgjë tjetër, veç bujarisë Tënde, të mos mundë ta shërojë mjerimin tim, dhe që nevojat e mia të mos përmbushen nga gjë tjetër, përveçse nga përmbushja e detyrimit tim ndaj Teje dhe nga Bujaria Jote. Na jep, pra, në këtë vend Vullnetin Tënd e mos na lejo t'i nderim duart tjetërkujt, përveç Teje.

**"Vërtet që Ti je i Gjithëfuqishmi përmbi gjithçka tjetër."**

(Kur'ani, 66:8).

---

[I]Emri i kësaj ligjërate është 'Ashbe'. 'Ashbah' është shumësi i 'Shabah', që do të thotë 'skelet, cilësi themeltare'. Është quajtur kështu, sepse përmban përshkrimim e cilësive e të formave themelore të engjëjve e të njerëzve.

Mustafa bin Sadaka Abadi tregon nga Imam Xha'fer es-Sadiku se Imam Aliu u zemërua me kërkesën e një dëgjuesi dhe e mbajti këtë fjalim para një turme të madhe në xhaminë e Kufas. Shkaku pse u zemërua me pyetësin ishte se kërkesa e tij nuk lidhej me detyrimet e Sheriatit, por synonte të dilte përtej kufijve që i lejohen dijes njerëzore.

[II]Zoti është Garantuesi i ushqimit dhe Siguruesi i mjeteve të jetesës, siç thotë edhe vetë:

**"Nuk ka mbi dhé krijesë që të lëvizë pa qenë mbështetur nga Zoti."**

(Kur'ani, 11:6).

Por qenia e Tij Garantues do të thotë se Ai ka siguruar për cilindo mundësi për të jetuar e fituar mjetet e jetesës, e se i ka ofruar kujtdo shanse të barabarta në pyjet, malet, minierat e lumenjtë, në të gjithë dheun, duke i dhënë kujtdo të drejtën e përdorimit të tyre. Bujaria e Tij nuk është rezervuar për një person të vetëm dhe dera e mbështetjes të Tij nuk i është mbyllur asnjë njeriu. Zoti thotë në lidhje me këtë:

**"Ne i ndihmojmë të gjithë me bujarinë e Zotit tënd, këta apo ata qofshin; bujaria e Zotit tënd nuk njeh kufi."**

(Kur'ani, 17:20).

Në qoftë se ndokush nuk i arrin këto gjëra me punë të lodhshme apo qoftë edhe të lehtë, po rri duarkryq, atëhere është e pamundur që mjetet që i duhen për të jetuar, t'i vijnë tek dera vetvetiu. Zoti e ka shtruar tavolinën me ushqime të shumta e të larmishme, por që t'i hash duhet zgjatur dora. Ai ka depozituar perla në fund të detit, por për t'i marrë duhet të kridhesh në të. Ai i ka mbushur malet me rubinë dhe gurë të çmuar, por ato nuk mund t'i zotërosh pa gërmuar nëpër shkëmbinj. Toka përmban thesare pjellore, por prej tyre nuk ke asnjë përfitim, pa mbjellur farën më parë. Në të katër anët ka ushqime me shumicë, po ato nuk mund t'i mbledhësh, pa marrë mundimin të udhëtosh. Zoti thotë lidhur me këtë:

**"Përshkoni, pra, viset e saj të gjera dhe hani ushqimin e Tij!"**

(Kur'ani, 67:15).

Pra, garantimi i mjeteve të jetesës nga Zoti nuk do të thotë që s'është nevoja të përpiqesh për të kërkuar ushqime, apo që nuk është e domosdoshme të dalësh nga shtëpia për këtë, sepse këto mjete u dashka ta gjejnë vetë rrugën për te ai që i kërkon. Kuptimi i qenies së Tij Garantues i mjeteve të jetesës është në faktin që Ai i dha dheut vetinë e pjellorisë, ka urdhëruar për mbirjen shi që nga retë dhe ka krijuar frutat, perimet e drithërat. Të gjitha këto janë nga Zoti, po marrja e tyre kërkon përpjekje njerëzore. Kushdo që do të përpiqet, do të korrë frytet e mundimit të vet, e kushdo që do tërhiqet nga lufta, do të ballafaqohet me pasojat e dembelizmit të tij. Zoti thotë për këtë:

**"Njeriu s'ka gjë, përveçse atë, për të cilën përpiqet."**

(Kur'ani, 53:39).

Rendi në Univers i përmbahet fjalës së urtë 'mbill që të korrësh'. S'ka kuptim të presësh mbirjen pa mbjellë e të shpresosh në rezultate pa bërë përpjekje. Gjymtyrët dhe aftësitë janë dhënë vetëm për t'u mbajtur në punë. Zoti thotë kështu, duke iu drejtuar Merjemes:

**"Shkunde trungun e palmës, ajo do të të lëshojë hurma të freskëta e të pjekura. Pastaj ha e pi dhe fresko sytë."**

(Kur'ani, 19:25-6).

Zoti siguroi mjetet e jetesës për Merjemen, por Ai nuk i këputi hurmat për t'ia lëshuar në prehër. Kujdesi i Tij nuk shkon më tej se prodhimi i ushqimit. Ai e bëri pemën të gjelbër, vuri në të fruta dhe i poqi, por nuk ndërhyn më kur vjen faza e vjeljes së tyre. Ai vetëm i kujton Merjemes detyrën: I takon asaj, tashmë, që t'i lëvizë duart për të marrë ushqimin.

Nga ana tjetër, në qoftë se garantimi nga Ai i mjeteve të jetesës do kuptohej sikur çdolloj gjëje që sigurohet është dhënë prej Tij, dhe çdolloj gjëje që merret është marrë prej Tij, kjo gjë do mund të interpretohej sikur çdo gjë që njeriu do të fitonte e hante, në çfarëdo mënyre që do ta bënte një gjë të tillë, do të ishte e lejueshme për të, pavarësisht nëse për këtë do t'i ishte

dashur të grabiste banesa, të merrte ryshfet, të shfrytëzonte të tjerët apo të ushtronte dhunë. Sepse atëhere kjo gjë do nënkuptonte ndërmjetësimin e Zotit dhe faktin që, në fund të fundit, është Ai që të çon tek mjetet e jetesës; rrjedhimisht njeriu nuk do të mund të zgjidhte me vullnetin e tij të lirë, e për pasojë do të ishte i shfajësuar nga çdolloj shkeljeje. Në fakt, kur diçka del jashtë mundësive të njeriut, nuk mund të shtrohet çështja e së lejuarës dhe së ndaluarës në lidhje me veprimin e lirë, dhe as ka detyrim për të dhënë llogari në lidhje me të. Por, kur nuk është më kështu e kur mund të shtrohet problemi i së lejuarës e së ndaluarës, do duhej të mbahej qëndrim ndaj veprimeve të njeriut e do duhej pyetur, nëse diçka[972] është siguruar në mënyrë të ligjshme apo të paligjshme[973].

Natyrisht, aty ku Ai nuk e ka dhuruar aftësinë e të kërkuarit të mjeteve të jetesës, është Ai vet që e merr përsipër përgjegjësinë e sigurimit të tyre. Pikërisht kjo është arsyeja, pse Ai kujdeset për ushqimin e embrionit në mitrën e nënës, duke ia dhënë ushqimin foshnjës në përputhje me nevojat dhe kërkesat e saj. Po, sapo kjo jetë fare e re të dalë në botën e gjerë e të ketë energji të mjaftueshme për të lëvizur gjymtyrët, ajo nuk mund të ushqehet më pa vënë në punë të paktën buzët, për të thithur qumështin e nënës.

[III]Në administrimin e aspekteve të kësaj bote, Zoti i lidh pasojat me shkakun e veprimit njerëzor, sepse është pikërisht ky shkak që nxjerr nga mundshmëria aftësinë që ka njeriu për të vepruar; në po këtë rrugë, Ai e ka bërë këtë veprim të varur prej Vullnetit të Tij, në mënyrë që njeriu të mos mbështetet vetëm mbi aftësitë e tij për të vepruar dhe ta harrojë Krijuesin. Ky është pikërisht problemi i vullnetit dhe i dy ekstremeve në debatin 'Vullnet i lirë apo detyrim'. Ashtu si është në fuqi në tërë Universin ligji i përgjithshëm e sovran i natyrës, ashtu sigurohet dhe prodhimi e shpërndarja e ushqimit: Në mënyrë të kombinuar dhe nën veprimin e dyfishtë të urdhrit Hyjnor dhe të përpjekjes njerëzore. Ku më shumë e ku më pak, ato varen nga raporti që është vendosur mes përpjekjes njerëzore e synimit të vullnetit Hyjnor. Meqenëse Ai është Krijuesi i mjeteve të jetesës e është Ai që ka dhuruar aftësinë e kërkimit, del se pamjaftueshmëria apo bollëku i këtyre mjeteve është në Fuqinë e Tij, tek e fundit. Në fakt është Ai që përcaktoi masa të ndryshme e të veçanta për mjetet e jetesës, duke mbajtur parasysh diferencat në përpjekjet, veprimet e mirësinë e krijesave. Diku ka varfëri e diku bollëk, diku vuajtje e diku komfort, dikush shijon kënaqësi e qejfe, ndërkohë që një tjetër vuan mundimet e skamjes.

Kur'ani thotë lidhur me këtë:

**"Ai ia shton apo heq mbështetjen cilitdo që do. Ai di vërtet çdo gjë."**

(Kur'ani, 42:12).

Duke iu referuar kësaj çështjeje, Imam Aliu thotë në ligjëratën 23:

Vullneti Hyjnor zbret pak a shumë si pikat e shiut nga qielli në tokë, duke i prurë

---

[972] E garantuar nga Zoti.

[973] Nga njeriu.

secilit prej nesh gjithçka të urdhëruar.

Pra, tamam si ekziston një proces e një mënyrë e caktuar për të patur dobi prej shiut, duke filluar me ngritjen e avujve nga uji i detit, përhapjen në qiell në formën e reve të plumbta dhe pastaj lëshimin e ujit në formën e pikave që krijojnë hap pas hapi rrëke të zakonshme shiu; ashtu si këto rrëke ujitin më pas lugina e rrafshnalta të tëra dhe, duke rrjedhur nëpër to, mblidhen në zona më të ulëta, për t'i mundësuar të etuarit të shuajë etjen, kafshëve - që ta përdorin, dhe tokave të thata - që të ujiten, pikërisht ashtu i siguron Zoti gjithë mjetet për jetesë; por bujaria e Tij i përmbahet një rregulli të veçantë, që s'lejon kurrë shmangie. Se Zoti thotë:

**"Nuk ka gjë që të mos jetë prej thesareve Tona, po Ne s'i zbresim ato, veçse me një masë të caktuar."**

(Kur'ani, 15:21).

Në qoftë se makutëria e kopracia kalojnë çdo kufi, atëhere, ashtu si i shkatërron mbjelljet shiu i tepruar, në vend që t'i ujitë e të ndihmojë rritjen e tyre, ashtu edhe tepria në mjete jetese e në komoditet do ta bënte njeriun harrimtar ndaj Zotit dhe do ta ngrinte në anarshi e rebelim kundër Tij. Prandaj Zoti thotë:

**"Po t'ua shtonte Zoti mbështetjen shërbëtorëve të Vet, ata do ta mbushnin tokën me prapësira, pa dyshim; prandaj Ai ua dërgon në masën që do. Ai di dhe sheh vërtet çdo gjë të shërbëtorëve të Vet."**

(Kur'ani, 42:27).

E nëse Ai do ta shterte ushqimin, atëhere, ashtu si prerja e rreshjeve i bën tokat shterpë e i vret bagëtitë, ashtu edhe mbarimi i mjeteve të jetesës do ta rrënonte shoqërinë njerëzore e s'do t'i linte gjë tjetër në dispozicion për mbijetesë. Për këtë Zoti thotë:

**"E kush është ai që mund t'ju japë mbështetje, në se atë s'ua jep Ai?"**

(Kur'ani, 67:21).

Si pasojë Zoti, me Mençurinë dhe Gjithëditurinë e Tij, e ka vënë administrimin e mjeteve jetësore në baza të moderuara dhe proporcionale. Për të nënvizuar rëndësinë e mjeteve të jetesës e të mbështetjes dhe për t'i mbajtur ato në ndërvarësi të njëra tjetrës, Ai ka zbatuar shkallëzime në shpërndarjen e tyre. Ka raste kur shpërndarja e diferencuar e e pabarabartë shkaktohet nga vet ndryshimet në përpjekjet njerëzore, në raste të tjera ajo është pasojë e rregullimit universal të çështjeve të Gjithësisë, Akteve të Diturisë e Objektivave Hyjnore. Kjo për faktin se, nëqoftëse Ai ka vënë në sprovë të varfrit për qëndrueshmëri dhe durim duke hedhur përmbi ta mjerim dhe mungesa, bollëku i pasurisë është po ashtu një sprovë e vështirë e të pasurve, për flijimet që ata duhet t'i kushtojnë Hyjnisë, për detyrimin për të respektuar të drejtat e të tjerëve, për përmbushjen e kërkesave të varfanjakëve e fatkeqëve e për të parë nëse kujdesen apo jo për të mjerët. Nga ana tjetër, atje ku ka pasuri, ka edhe rreziqe të të gjitha llojeve. Herë-herë e keqja mund të të vijë nga prona dhe

pasuria, herë- herë të tjera të kallin frikën halli dhe varfëria.

Si rrjedhim, duhet të ketë shumë persona që do të ishin më të kënaqur e të lumtur, po të mos kishin pasuri. Për ta skamja e nevoja do mund të ishin shumë më të mira se pasuria që mund t'u rrëmbejë rehatinë dhe paqen. Për më tepër, shpeshherë kjo pasuri e tepruar, të cilën disa njerëz e mbajnë si më të shtrenjtë se vetë jetën, bëhet shkak i humbjes së saj. Dhe, për më tepër, është parë, gjithashtu, që sa kohë që ka munguar pasuria, karakteri ka qenë i paqortueshëm dhe jeta e panjollë; por tamam në momentin kur prona dhe pasuria shndërrohen në bollëk, sjellja bëhet e keqe, karakteri prishet e shfaqen vesi i pijes, orgjitë seksuale e ahengjet me këngë e mu-zikë. Në një rast të tillë mungesa e pasurisë do të ishte bekim. E megjithatë, duke mos i ditur qëllimet e Zotit, njerëzit qahen e nisin të ankohen nën barrën e vuajtjeve të përkohshme, pa e menduar fare se sa veseve, që mund t'ua sillte pasuria, u kanë ndenjur larg. Rrjedhimisht, në qoftë se pasuria pjell mundësira e lehtësira, varfëria shërben si mbrojtëse e karakterit.

[IV]Elokuenca, me të cilën Imam Aliu hedh dritë mbi cilësitë e Dijes së Zotit, dhe fjalët e larta, me të cilat ka vizatuar tiparet tejet të shquara të saj, ka impresionuar dhe mendjen e kundërshtarëve më kokëngjeshur. Kështu, Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar:

> Edhe Aristotelit, që nuk e beson Zotin, do t'i zbutej zemra, do t'i ngriheshin leshrat e kokës përpjetë dhe do revolucionohej në mendime, në qoftë se do kishte dëgjuar ligjëratën e tij. A nuk bie menjëherë në sy shkëlqimi, fisnikëria, madhështia, forca, vrulli, serioziteti e pjekuria e këtij fjalimi? Përveç këtyre cilësive, në të ka ëmbëlsi, ngjyrë, delikatesë dhe butësi. Unë nuk gjej dot fjalë tjetër të barabitet me të. Në se ka ndonjë fjalë tjetër që e rivalizon, sigurisht që ajo mund të jetë vetëm e Zotit. Dhe këtu nuk ka gjë për t'u çuditur, sepse ai është pinjoll i po atij Trungu, një degëzim i po atij Lumi dhe një refleks i po asaj Drite. (_Sherh Nehxhul Belaga_, Vol. 7, f. 23-34)

Ka pretendime se dijet e Zotit kanë të bëjnë vetëm me gjërat dhe hollësitë e tyre, dhe se të besosh se Ai ka dije për hollësitë që ndryshojnë me kohën, është njëlloj si të pranosh si të domosdoshme ndryshimet në dijen e Tij; dhe meqë dija është vetë Qenia e Tij, kjo Qenie do duhej parë si objekt ndryshimi, nga do rezultonte se Ai vetë ka ardhur pas një realiteti tjetër, që ekziston përtej Tij. Kjo do të bënte që Ai të humbiste atributin e ekzistencës së përjetshme. Kjo është një dredhi shumë mashtruese, sepse ndryshimet në objektin e dijes mund të çojnë në ndryshime të zotëruesit të saj, vetëm po të pranohet që ky zotërues nuk ka pasur dije paraprake për ato ndryshime. Por, meqenëse të gjitha format e ndryshimeve e të modifikimeve kanë qenë qartësisht të njohura prej Tij, atëhere nuk ka asnjë arsye që, për shkak të ndryshimeve në objektin e dijes, Ai të mendohet si i ndryshueshëm, ndonëse këto ndryshime kufizohen, në të vërtetë, vetëm në objektin e dijes dhe nuk e ndikojnë vet dijen.

## Ligjërata 92

***Pas vrasjes së Kalifit të Tretë, populli kërkoi t'i bënte betim besnikërie[1] Imam Aliut. Por ai u tha:***

Më lini mua e kërkoni një tjetër. Po këmbëngulni për një çështje që ka aspekte e nuanca, të cilat s'i përball dot zemra e s'i pranon dot intelekti. Në qiell varen re të zeza e fytyrat nuk shquhen dot qartë[974]. Duhet ta dini se, sikur ta pranoja ftesën tuaj, do t'ju drejtoja ashtu siç di unë, pa ia vënë veshin asgjëje që mund të thoshte dikush, as sharjeve. E nëse hiqni dorë nga unë, atëhere do jem si jeni dhe ju. Mbase dhe mund ta dëgjoj e t'i bindem atij, që do ngarkoni t'ju qeverisë. Për ju jam më i mirë si këshilltar, sesa si prijës.

[1]Pas vrasjes së Uthmanit, vendi i Kalifatit mbeti bosh. Atëhere muslimanët i kthyen sytë nga Aliu, i cili kishte dëshmuar gjatë gjithë kësaj periudhe të vështirë *politia acumen*[975], sjellje paqësore dhe besnikëri ndaj principeve. Njerëzit nxituan që të gjithë për të kërkuar autoritetin e dorës së tij të panjollë, tamam si ai udhëtari që ka humbur rrugën e që nxiton këmbët me të parë një shenjë të njohur. Historiani Taberi raporton:

> Populli vajti mizëri tek Imam Aliu dhe i tha: Ne duam të jemi nën pushtetin e dorës tënde e të të betohemi për besnikëri. Ti e shikon ç'halle po i bien Islamit mbi kokë e ç'respekt kemi ne për të afërmit e Profetit. (*et-Tarikh*, Vol. 1, f. 3066-3067 ; 3076).

Po Imam Aliu nuk pranoi ta plotësonte kërkesën e tyre. Atëhere ata nisën të bënin zhurmë të madhe e të thërrisnin me zë të lartë: "O Ebu'l-Hasan, a nuk po e vuan ti vetë rrënimin e Islamit, nuk e shikon se si po na mbyt anarkia e djallëzia? Nuk paske më frikë nga Zoti?" Por përsëri Imam Aliu nuk u tregua i gatshëm që të pranonte. Ai kishte vënë re se gjendja e krijuar pas Profetit i kishte transformuar zemrat dhe mendjet e njerëzve. Ndër ta kishin lëshuar rrënjë egoizmi e epshi për pushtet, dhe mendimi i tyre kishte rënë nën ndikimin e materializmit. Tashmë ata ishin mësuar që ta shikonin qeverisjen si një mjet për arritjen e qëllimeve të tyre. Pas kësaj, atyre s'u mbetej më gjë tjetër, veçse të materializonin edhe Kalifatin

[974] Flitet për modifikimet që kishte pësuar feja e vërtetë që nga koha e vdekjes së Profetit të Shenjtë. Për shkak të tyre, njerëzit nuk mund të ishin më të gatshëm për të pranuar kuptimin e vërtetë të Mesazhit të Zotit. Imam Aliu nuk do mund të rrinte indiferent dhe mosveprues ndaj tyre, kur të vihej në postin e Kalifit, gjë që do ta ndërlikonte shumë situatën. Imam Aliu e kishte të qartë që masat e tij do ta ftohnin shumë shpejt entuziazmin e njerëzve, për shkak të besimit të tyre tashmë të paqartë dhe të tronditur.

[975] Mprehtësia politike.

e Shenjtë dhe ta bënin, edhe atë, një vegël në duart e tyre. Në këto kushte do të ishte e pamundur të ndryshoje mentalitetet e të ktheje mbrapsht drejtimin që kishte marrë botëkuptimi i tyre. Përveç kësaj, ai kishte parasysh se këtyre njerëzve u duhej lënë akoma kohë për të reflektuar thellë, në mënyrë që në të ardhmen, kur dështimi i qëllimeve të tyre materiale të bëhej i qartë, të mos mund të pretendonin se betimi i tyre për besnikëri ishte bërë si një zgjidhje e përkohshme, e që dhënia e tij kishte qenë e pamenduar. Lidhur me këtë, Imam Aliu mbante parasysh vlerësimin e Umerit për Kalifatin e Parë:

> Kalifati i Parë ishte një shkarje (*felt*), por Zoti na ruajti nga pasojat e tij të këqija. Vriteni atë që do përpiqet ta përsëritë një gjë të këtillë në të ardhmen. (*es-Sahih*, Bukhari, Vol. 8. ff. 210, 211; *Sherh Sahih ul-Bukhari*, el-Kastalani, Vol. 11, fq 352; *el-Musned*, Ahmed ibn Hanbel, Vol. 1, f. 55; *et-Tarikh*, et-Taberi, Vol. 1, f. 1892; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, Vol. 2, f. 327; *Sire*, Ibn Hisham, Vol. 4, f. 308, 309; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, Vol. 5, f. 246; *Tarikh ul-Khulefa'*, Xhelaludin Sujuti, f. 60).

Por këmbëngulja e popullit kapërceu gjithë kufijtë, prandaj Imam Aliu mbajti këtë fjalim, në të cilin u bëhej e qartë të gjithëve: "Në se më doni për qëllimet tuaja të kësaj bote, unë nuk jam gati të shërbej si vegla juaj. Më lini e zgjidhni një tjetër për të plotësuar qëllimet tuaja. Ju e dini si kam jetuar unë. Unë nuk jam i përgatitur të ndjek gjë tjetër, veç Kur'anit dhe Sunahut, e nuk do të hiqja dorë nga ky princip i jetës time për të siguruar pushtet. Në qoftë se ju zgjidhni njeri tjetër, unë do t'i respektoj ligjet e shtetit dhe organizimin, njësoj si gjithë qytetarët e tjerë paqësorë. Unë nuk jam përpjekur asnjëherë të përçaj ekzistencën kolektive të muslimanëve duke nxitur revoltë. E njëjta gjë do të ndodhë edhe këtej e tutje. Përkundrazi, ashtu siç kam dhënë këshilla korrekte deri më sot, duke mbajtur parasysh të mirën e përgjithshme, ashtu do bëj edhe këtej e tutje pa u kursyer. Në qoftë se më lini në pozicionin ku jam, do jetë më mirë për synimet tuaja të kësaj bote, se kështu nuk do kem fuqi në dorë për të dalur kundër interesave tuaja tokësore dhe për të penguar dëshirat që keni më për zemër. Po në qoftë se jeni vërtet të vendosur të më vishni me pushtet, mbani parasysh: Unë do t'ju detyroj që të ecni në udhën e së drejtës, kur të mbeteni të pakënaqur nga unë dhe të flisni kundër meje; dhe kur fjala të jetë për të drejtën, unë nuk do pyes më për asnjë. Nëse ju e kërkoni betimin përsëri, edhe me këtë kusht, atëhere le të plotësohet dëshira juaj."

Ngjarjet e mëvonshme vërtetuan plotësisht mendimin që kishte patur Imam Aliu për këta njerëz. Pasi bënë betimin e besnikërisë ndaj tij, duke u nisur nga motive të kësaj bote, ata nuk patën sukses në arritjen e objektivave të tyre; atëhere e thyen këtë betim e u ngritën me pretendime të pabazuara kundër udhëheqjes së Imam Aliut.

## Ligjërata 93[I]

***Për asgjësimin e harixhitëve, nxitjen e trazirave nga Umejjadët dhe gjerësinë e dijeve të tij***

Kështu pra, o popull, unë e shova syrin e revoltës. Askush përveç meje s'i doli përballë, ndërkohë që errësira e ngritur prej saj ishte përhapur anekënd e çmenduria e saj shfrynte nga çdo anë. Pyetmëni tani[976], përpara se të më humbisni[II], sepse, për Atë Zot që bën ymër për jetën time, unë mund t'ju shpjegoj gjthçka për ngjarje mes të ta-nishmes e Ditës së Gjyqit të Fundit, për prijësit e qindra njerëzve drejt së vërtetës, e për prijësa të tjerë, që do të udhëheqin qindra të tjerë drejt së keqes; do t'ju tregoj kush do ta shpallë marshimin e tyre, kush do t'i ndihmojë të dalin në ballë e kush i cyt nga pas; do t'ju tregoj për kohët se kur do t'i ndalojnë kafshët e tyre për t'i shlodhur dhe vendin ku do qëndrojnë një herë e mirë, si dhe cili ndër ta do të vritet e cili do të vdesë nga vdekje natyrore.

Kur të kem vdekur unë, mbi ju do plakosin fatkeqësi e situata të vështira. Shumë persona në pozicione që duhet të shtrojnë pyetje, do të mbeten vuv dhe me sytë përdhé, kurse ata, të cilëve u kërkohet përgjigje, do ta humbasin torruan fare. Kjo do të ndodhë atëkohë kur ndër ju do shpërthejnë luftëra e gjithfarë vuajtjesh; ditët do të jenë për ju aq të ashpra, sa do t'i përjetoni si të pafundme, për shkak të mundimeve të padurueshme. Kjo do të zgjasë deri në kohën kur Zoti do t'u japë fitoren atyre midis jush, që do të mbeten të virtytshëm.

Mbretërimi i djallëzisë krijon konfuzion[977], dhe, vetëm kur ky merr fund, krijon mësim. Të keqen nuk e njeh kush kur është në ardhje, po ajo shquhet lehtë kur kthehet prapë. Ajo përhapet si cikloni, duke goditur vetëm disa qytete, ndërkohë që të tjerëve u kalon anash.

Hapni sytë, sepse, në vështrimin tim, më e keqja për ju është djallëzia e fisit Umeja. Ajo është e verbër dhe nuk mund të prodhojë, veçse errësirë. Ndikimi i saj do shtrihet mbi çdo gjë, po pasojat e saj të liga do t'u drejtohen njerëzve të veçantë[978]. Kush e ruan qartësinë e shikimit në këto kushte, do

[976] Shumë pak kohë si mbajti këtë ligjëratë, Imam Aliu u vra në xhaminë e Kufas, ndërkohë që bënte lutjen e mëngjesit.

[977] Të së drejtës me të gabuarën.

[978] Është fjala për qëndrimin veçanërisht të egër të Umejjadëve ndaj pasardhësve të Profetit të Shenjtë

mbytet nga mjerimi, ndërsa ai që do t'i mbyllë sytë para saj do t'i shmanget rrezikut. Për Allah, pas meje do bindeni vetë se Umejjadët janë njerëzit më të këqij për ju. Ata u ngjajnë atyre gamileve plaka dhe kokëshkreta, që kafshojnë me dhëmbë, qëllojnë me këmbët e përparme, shkelmojnë me të prasmet e nuk pranojnë që t'i mjelësh. Ata do t'ju rrijnë sipër aq kohë, sa prej jush të mbetet vetëm kush do të nxjerrë përfitime prej tyre[979] e kush nuk do të jetë më i dëmshëm për ta. Mjerimi që do sjellin ata do vazhdojë deri në çastin kur do t'u lypni mëshirë si lyp skllavi nga pronari i tij dhe pasuesi i thjeshtë nga prijësi i tij.

Djallëzia e tyre do t'ju vijë në formën e ankthit të qenies i përgjuar[980] dhe të aspekteve paraislamike, që nuk kanë për të pasur as minare për orientim dhe as ndonjë shenjë tjetër shpëtimi. Por ne, Ehl-i Bejtin, nuk na prek dot kjo djallëzi, se s'jemi prej atyre që mund të prodhojnë dhe të lindin një të tillë. Pas kësaj Zoti do ta dëbojë nga ju, tamam siç zhvishet lëkura[981], me anë të atij që do t'i mposhtë e zvarritë duke i mbërthyer për zverku, e do t'i detyrojë të pijnë kupa plot vuajtje duke u ofruar vetëm shpatë e asgjë tjetër, dhe duke mos i veshur me tjetër gjë, veçse me frikë. Atëhere Kureishët do duan të paguajnë me çmimin e vetë botës dhe të gjithçkaje të saj që të më kenë edhe një herë të vetme[982] në mes tyre për aq kohë sa do duhej për

(Ehl-i Beitit).

[979] Ata që s'do t'u kundërvihen qëllimeve të tyre ose do t'u shërbejnë punëve të tyre djallëzore për interesa e përfitime.

[980] Nuk do t'ju lejohet asnjë kontakt me dritën e besimit të vërtetë apo me përfaqësues të së vërtetës e të drejtësisë, që do mund t'ju ndihmonin.

[981] Mga mishi.

[982] Sundimi Umejjad u instalua një vit e gjysmë pas vdekjes së Imam Aliut dhe u përmbys në vitin 125 H. Këta ishin nëntëdhjetë vjet të një sundimi të stilit të Neronit. Gjatë tij Umejadët plaçkitën Mekën, qëlluan me gurë dhe dogjën Qa'ben e Shenjtë dhe varën brenda kufijve të saj Abdullah Ibn Zubejrin. Umejjadët plaçkitën dhe shkretuan Medinën, vranë mbi10 000 njerëz të këtij qyteti, grabitën Xhaminë e Profetit të Shenjtë dhe varrin e tij dhe i ranë qytetit kryq e tërthor duke bërë orgji vrasjesh, vjedhjesh, plaçkitjesh, e përdhunimesh e duke vënë zjarr ngado që shkonin. Ata vranë Imam Hasanin dhe Imam Huseinin, si dhe shumë muslimanë të tjerë besnikë, midis të cilëve edhe shumë nga bashkëluftëtarët e Profetit të Shenjtë. Vetëm një nga prijësit e tyre, Haxhxhaxh Ibn Ebu Jusufi, për shembull, vrau 40 000 njerëz në një masakër masive. Regjimi Abbasid i dha fund sundimit të tyre me një gjakderdhje gjigande, që shpuri në shfarosjen e grave, fëmijëve dhe të burrave të tyre. Pikërisht në këtë periudhë Kureishët e ndien të nevojshme të kishin dikë me cilësitë e Imam Aliut për t'i udhëhequr, kështu që iu drejtuan për t'i ndihmuar stërnipit të tij, Imam Xha'fer es-Sadikut. Por Imami nuk pranoi të bënte kauzë të përbashkët me këta njerëz dhe vendosi të mos merrte krahun e asnjërës palë.

të therur një gamile; në mos për tjetër gjë, të paktën sa për të më ofruar e pranuar prej tyre atë[983], nga e cila tani u kërkoj veç një pjesë të vogël, e që nuk ma japin, as atë.

---

[I]Imam Aliu e mbajti këtë ligjëratë pas betejës së Nehravanit. Djallëzitë e përmendura në të lidhen me betejat e bëra në Basra, Siffin dhe Nehravan, sepse natyra e këtyre luftërave ishte e ndryshme nga ajo e kohës së Profetit. Atë kohë palë kundërshtare ishin të pafetë, kurse tani luftohej me ata që mbanin në faqet e tyre të njëjtin vel të Islamit. Kjo bënte që njerëzit e Imam Aliut të ngurronin e të pyesnin, pse duhej të luftonin me muslimanë që i përgjigjen së njëjtës thirrje për t'u falur dhe që bëjnë të njëjtat lutje. Khuzeime bin Thabit el-Ensari, për shembull, nuk mori pjesë në betejën e Siffinit, derisa martirizimi i Ammar Jasirit i provoi që rebelimi kishte ardhur nga partia kundërshtare. Konfuzion të madh në popull krijoi edhe kalimi në krahun e Umm ul-Mu'minin, në Basra, e njerëzve si Talhai dhe Zubeiri, që bënin pjesë në 'Dhjetëshen e Përgëzuar', si dhe shenjat e lutjes në ballin e harixhitëve, në Nehravan, së bashku me lutjet dhe respektimin e riteve fetare prej tyre. Në këto kushte mund të gjenin kurajon të ngriheshin kundër tyre vetëm ata që ishin në dijeni të sekreteve të zemrave të tyre e të realitetit të besimit të tyre. Ishte qartësia karakteristike e Imam Aliut dhe forca e tij shpirtërore që e bënë të dilte për t'i kundërshtuar, duke vërtetuar kështu thënien e Profetit:

> Pas meje ti do të luftosh me besëthyerit[984], tiranët[985] dhe devijatorët[986]. (*el-Mustedrek ala' us-Sahihejn*, al-Hakim, Vol. 3, f. 139-40 ; *ed-Durr ul-Menthur*, Xhelaludin Sujuti, Vol. 6, f. 18 ; *el-Isti'ab*, Ibn Abd ul-Berr, Vol. 3, f. 1117; *Usd ul-Ghabeh*, Ibn ul-Athir, Vol. 4, f. 32-3 ; *Tarikh ul-Baghdad*, Khatib el-Baghdadi, Vol. 8, f. 340 ; Vol. 13, f. 186-7 ; *et-Tarikh*, Ibn Asakir, Vol. 5, f. 41 ; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, Vol. 7, f. 304-306 ; *Mexhma' uz-zewa'id*, el-Hejthemi, Vol. 7, f. 238 ; Vol. 9, f. 235 ; *Sherh al-mavahib*, Vol. 3, f. 316-7; *Kenz ul-'ummal*, el-Mutteki el-Hindi, Vol. 6, f. 72, 82, 88, 155, 319, 391, 392 ; Vol. 8, f. 215).

[II]Pas Profetit askush tjetër veç Imam Aliut nuk ka mundur të shqiptojë sfidën, 'pyetmëni për çdo gjë që doni'. Ibn Abd ul-Berr në *Xhami' bejani'l-ilm va fadlihi*, Vol. 1, f. 58 dhe në *el-Isti'ab*, Vol. 3, f. 1103 ; Ibn ul-Athir në *Usd ul-ghabeh*, Vol. 4, f. 22 ; Ibn Ebi'l-Hadid në *Sherh*

---

983 Fjala është për udhëheqjen dhe qeverisjen e tyre.

984 Njerëzit e Xhemelit.

985 Sirianët e Mu'avies.

986 Harixhitët.

*Nehxhul Belaga*, Vol. 7, f. 46 ; es-Sujuti në *Tarikh ul-Khulefa'*, f. 171 dhe Ibn Haxher el-Mekki në *Sawa'ik ul-Muhrike* kanë shkruar:

> Asnjë nga sahabët s'ka thënë ndonjëherë 'pyetmëni çdo gjë që doni', përveç Ali ibn Ebi Talibit.

Megjithatë historia njeh disa pak emra midis atyre që nuk kanë qenë bashkëluftëtarë të Profetit dhe që e kanë bërë një sfidë të tillë, siç ishin Ibrahim bin Hashani, Mukatil bin Suleimani, Katade, Sibt Ibn ul-Xheuzi, Muhammed bin Idris el-Shafi'iu etj. Por që të gjithë janë mbuluar me turp dhe janë detyruar ta tërheqin mbrapsht sfidën e bërë. Kjo sfidë mund të hidhet vetëm nga ai që i njeh realitetet e Gjithësisë e që është në dijeni të ngjarjeve në të ardhmen. Vetëm Imam Aliu, ai që - sipas hadithit të famshëm - mbante çelësat e portës për në dijen e Profetit, ishte njeriu, të cilit s'i është vënë kurrë në dyshim aftësia për t'iu përgjigjur çfarëdolloj pyetjeje dhe çfarëdolloj problemi; kaq e vërtetë është kjo, saqë vetë kalifi Umer është dashur që të thotë: "Unë kërkoja mbrojtjen e Zotit nga vështirësitë, në rast se për zgjidhjen e tyre nuk ishte Aliu i pranishëm". Profecitë që Imam Aliu ka bërë lidhur me të ardhmen, janë provuar fjalë për fjalë si të vërteta e japin dëshmi të pakundërshtueshme për dijen e tij të gjerë, qofshin ato lidhur me shkretimet e bëra nga Umejjadët, kryengritjet e harixhitëve, luftërat dhe shkatërrimet nga Tatarët ose sulmet e anglezëve, përmbytjet e Basras apo rrënimi i Kufas. Në qoftë se tashmë këto ngjarje janë realitete historike, nuk ka arsye pse të çuditemi me këtë sfidë të Imam Aliut.

## Ligjërata 94

### *Madhërimi i Zotit dhe lavdërimi i profetëve*

I lartësuar është Zoti, Që s'e arrin dot asnjë sprovë guximi dhe s'e rrok dot asnjë thellësi urtësie. Ai është i Parë sepse s'ka skaje, që do mund ta mbanin brenda tyre, e sepse nuk ka një kohë të fundit, pas së cilës nuk do ekzistonte.

### Pjesë e po asaj ligjërate mbi profetët

Zoti i ka selitur profetët në vendin më të mirë për selitje e i ka bërë të vijnë nga vendi më i dalluar i qenies[987]. Ai i pruri me radhë, njëri pas tjetrit, që nga stërgjyshër të shquar në kurmin e dëlirët të nënave. Sa herë ikte nga kjo botë një paraardhës i tyre, nisej për rrugë pasardhësi i tij në çështjen e fesë së Zotit, deri sa zgjedhja e Zotit të Madh ra më në fund mbi Muhammedin.

---

[987] Aludon për ruajtjen dhe depozitimin e aftësisë profetike në një linjë të caktuar gjenealogjike, që shquhet për fisnikëri dhe virtyte.

**Për Profetin e Shenjtë dhe pasardhësit e tij**

Zoti e pruri atë nga burimet më të shquara të origjinës dhe nga fidanishtja më e nderuar. Ai e solli nga po ajo linjë gjenealogjike, nga zbritën profetët[988] e tjerë dhe u zgjodhën besnikët e Tij të tjerë. Pasardhësit e Muhammedit janë pasardhësit më të mirë, fisi i tij është fisi më i mirë e pema e tij gjenealogjike është pema më e mirë, e rritur në respekt dhe e lartësuar me lavdi. Degët e saj janë të larta dhe frutat e saj të paarritshme.

Prej saj erdhi prijësi i gjithë atyre, që predikojnë frikën e Zotit e bëjnë dritë për këdo që do udhëheqje. Ai është fanari me flakë përherë të ndezur, meteori me dritë që s'shuhet, guri i strrallit me shkëndija verbuese. Udhëheqja e tij është e ndershme, sjellja e tij është udhërrëfyese, fjala e tij është përcaktuese e vendimi i tij është i drejtë. Zoti e dërgoi kohë më pas nga profetët e mëparshëm, atëhere kur njerëzit kishin rënë në praktika të gabuara dhe në padije.

Zoti pastë mëshirë për ju[989]! Vepronі në harmoni me shenjat e qarta, sepse rruga është e drejtë dhe të shpie në strehë të sigurtë. Ju jeni në pozitën e atij që kërkon favorin e Zotit dhe e keni kohën dhe mundësinë për ta fituar. Regjistrat[990] janë hapur dhe penat[991] nuk gjejnë prehje[992], ndërkohë që trupat i keni tërë shëndet, gjuhët të shpenguara, pendesa ju është pranuar dhe mirësitë ju janë njohur.

## Ligjërata 95

***Për gjendjen e njerëzve kur u shpall Mesazhi i Profetit e për veprimtarinë e tij lidhur me përhapjen e tij***

Zoti e dërgoi Profetin kur njerëzit e kishin humbur rrugën dhe endeshin të çoroditur e të mjeruar herë këtej e herë andej. Dëshirat i kishin larguar nga e vërteta e vaniteti i kishte nxjerrë jashtë udhës së drejtë. Padija ekstreme i kishte budallallepsur e mendjet ua kishin mpirë paqëndrueshmëria e gjërave dhe të këqijat e injorancës. Profeti bëri ç'ish e mundur t'u jepte këshilla të

[988] Ibrahimi, Is'haku, Ja'kubi, Jusufi, Musai e Isai, paraardhësi më i afërt i Muhammedit.

[989] Dërgimi i Muhammedit është lajmi i kësaj mëshire.

[990] E bëmave tuaja.

[991] E engjëjve.

[992] Së shkruari veprimet tuaja.

sinqerta e t'u tregonte shembullin, duke shkelur vetë i pari në udhë të drejtë e duke i thirrur t'i ktheheshin diturisë dhe mësimit të mirë.

## Ligjërata 96

*Në lavdërim të Profetit të Shenjtë*

Lëvduar qoftë Zoti, që është i Pari - me asgjë tjetër përpara Tij, si dhe i Fundit - pa asgjë tjetër pas Tij. Ai është një Qartësi e tillë, sa asnjë qartësi tjetër nuk është më e qartë, e një Fshehtësi e tillë, sa asnjë fshehtësi tjetër nuk është më e fshehtë.

**Pjesë e po asaj ligjërate mbi Profetin e Shenjtë:**

Vendi[993] ku rri ai është më i miri i vendeve, dhe origjina e tij më fisnikja e origjinave në të gjithë xeherorët e nderit dhe të gjitha djepet që përkundën siguri. Zemrat e njerëzve të virtytshëm u drejtuan tek ai dhe bebëzat e syve të tyre u mbërthyen tek ai. Përmes tij, Zoti varrosi mëritë e ndërsjellta e i shoi flakët e armiqësive. Nëpërmjet tij, Zoti u dha njerëzve dashuri vëllai pasi ndau prej tyre ata që u bashkuan me njëri-tjetrit rrugës së mosbesimit. Përmes tij, Zoti i dha ligjit nder e ua mori nderin atyre që s'besojnë. Të folurit e tij është i qartë dhe heshtja e tij flet po aq, sa dhe gjuha e tij.

## Ligjërata 97[I]

*Duke paralajmëruar bashkëpunëtorët e vet*

Zoti i jep kohë të padrejtit, por shpagimin s'ia kursen në fund. Zoti e ndjek në çdo gjë që bën dhe ia shikon duart tek i mbërthehen tjetrit për fyti.

Për Atë Zot, që ka jetën time nën Hijen e Tij! Këta njerëz[994] do t'ju vënë poshtë - jo sepse kanë më shumë të drejtë sesa ju, por ngaqë s'i ndahen prijësit të tyre në ngutjen drejt së gabuarës, ndërkohë që ju përtypeni[995] ende lidhur me të drejtën time. Njerëzit i dëshpëron e padrejta që u bëjnë ata që kanë mbi zverk, ndërsa mua më dëshpëron e padrejta që më bëjnë vetë njerëzit e mi.

[993] Ka parasysh prejardhen familjare të Profetit.

[994] Njerëzit e Mu'avies.

[995] Nuk jeni të vendosur.

Ju bëj thirrje për luftë, e ju nuk vini, ju paralajmëroj, e ju nuk doni të mësoni. Ju flas - në fillim mënjanë të tjerëve, e pastaj edhe hapur; po ju s'më ktheni përgjigje. Ju jap këshilla të sinqerta, dhe ju s'i pranoni. Mos vallë jeni këtu sa ata që janë diku tjetër, dhe i bindeni prijësit tuaj vetëm me fjalë? Ju vë përpara[996] esencën e urtësisë, por ju i shmangeni; ju udhëzoj me këshilla largpamëse, po ju nuk ua vini veshin; ju ftoj që të hidheni në xhihad kundër rebelëve, po ju shpërndaheni pa mbaruar fjalën ende, sikur të ishit bijt' e Sebes[II]; pastaj ktheheni nëpër strofkat tuaja dhe mashtroni njëri-tjetrin me llafe pa fund; ju drejtoj në mëngjes, e në mbrëmje më ktheheni të shtrembëruar, si shpina e harkut. E pra, kështu u lodh edhe ndreqësi, ndërkohë që ata që duhen ndrequr, u bënë të pandreqshëm.

O ju, që me trup jeni këtu, por që ju mungon urtësia dhe që s'dini ç'doni. Sundimtarët janë sprovë për popujt. Prijësi juaj i bindet Zotit, e prapë ju s'i bindeni; e prijësi i shamasve[997] nuk i bindet Zotit, dhe prapë ata i binden me tërë zemër. Për Allah, do doja që Mu'avia të shkëmbente me mua në raportin e Dinarit me Dirhamin[998] e të merrte prej meje dhjetë nga ju për të më dhënë një nga të tijtë.

O njerëz të Kufas, ju më dhatë përvojën e tri gjërave[999] dhe më mësuat dy të tjera[1000]: Jeni të shurdhët edhe pse keni veshë, të belbët edhe pse flisni, dhe të verbër, megjithëse i keni sytë në ballë. Ju nuk jeni as mbështetës të vërtetë e trima në betejë, dhe as vëllezër të besuar në fatkeqësi. Duart tuaja fëlliqen kollaj me gjërat tokësore. O shembuj të gjallë të kopesë së deveve që nuk e kanë më bariun e që kur mblidhen nga njëra anë, hallakaten në anën tjetër! Për Allah, ju shoh qartë me sytë e mendjes te e braktisni Ali ibn Ebi Talibin, me t'u ashpërsuar lufta e me t'u futur në fazën vendimtare, tamam si ato gratë që befas u bie veli nga fytyra. Unë mbetem i sigurtë në udhëheqjen e qartë nga Zoti im e në rrugën e Profetit tim dhe eci në udhën e drejtë, që kam ndjekur përherë.

996 Duke lexuar nga Kur'ani.

997 Sirianëve.

998 Raporti 1 me10 i njësisë monetare me nënfishin e saj.

999 Të këqija, të cilat ju i keni zhvilluar.

1000 Cilësi të mira, që juve ju mungojnë.

**Për Ehl-i Beitin dhe shokët e Profetit**

Mos ua ndani sytë njerëzve të Ehli Beitit, po bashkohuni në rrugën e tyre. Ndiqni gjurmët e tyre, se ato nuk do t'ju nxjerrin kurrë nga udhërrëfimi e s'do t'ju çojnë kurrë në rrënim. Nëse ulen ata, uluni edhe ju, e nëse ngrihen ata, ngrihuni edhe ju. Mos u dilni përpara, se kështu rrezikoni të humbisni udhën, por dhe mos u rrini tepër pas, aq sa t'ju ikin nga sytë e të humbisni veten.

Unë i kam patur pranë bashkëluftëtarët e Profetit e nuk kam gjetur dot njeri që t'u ngjajë. Dielli i ditës i zinte me flokë e fytyrë të pluhurosur, sepse natën e kalonin në lutje, shtrirë përmbys a më gjunjë. Midis syve të tyre ishin formuar shenja si të gjunjëve të dhisë, për shkak të ndenjies gjatë me ballin për dheu. Kur përmendej Zoti, sytë e tyre u kullonin lot, sa lagej prej tyre krejt jaka e këmishës; dhe dridheshin nga frika e ndëshkimit e shpresa e shpërblimit, ashtu siç dridhet pema nga era që ngjeth.

---

[I]Menjëherë pas vdekjes së Profetit, për Ehli Beitin u krijua një atmosferë përjashtuese. Si rezultat, njerëzit nuk ishin më në dijeni për cilësitë e tyre të vërteta e i humbën lidhjet me mësimet e arritjet e tyre; atë kohë gjykohej se i bëhej shërbim i madh Islamit, po ta mbaje Familjen Profetike larg pushtetit e po ta përçmoje e nënvleftësoje. Po të mos ishin zgjuar muslimanët dhe të mos kishin hapur sytë nga punët e shëmtuara e skandaloze të Kalifit të Tretë, s'do t'ia kishin dhënë kurrë Kalifatin Imam Aliut po do kishin dashur që autoritetet e kohës të kishin ndjekur të njëjtin kurs të mëparshëm. Por asnjë nga ata që mund të vihej në krye të shtetit, s'mund ta merrte guximin për një gjë të këtillë për shkak të difekteve të tyre, të njohura publikisht, si dhe të Mu'avies, i cili përgjonte që nga kryeqyteti i tij, mjaft larg qendrës së Kalifatit. Në këto kushte populli nuk mund t'i drejtohej kujt tjetër, përveç Imam Aliut, te i cili vari të gjitha shpresat. Këta njerëz, që ishin mësuar ta kthenin gunën nga frynte era dhe që ua kishin dhënë të tjerëve më herët besën për pushtet, tani iu qepën Imam Aliut, duke i kërkuar t'i betoheshin për besnikëri. Por ata nuk kishin fare ndërmend që ta shikonin Kalifatin e tij si të Zotit e vetë atë si Imamin, të cilit duhej t'i bindeshin pa asnjë kusht. Ky qëndrim buronte nga principet e tyre, gjoja demokratike e të mbështetura në debat. Po ishte dhe një grup tjetër, që e kërkonte betimin e tij në pushtet si një detyrim fetar e që e shikonte Kalifatin e tij si të dëshiruar prej Zotit.

Sidoqoftë shumica e popullit e shikonte Imam Aliun si një sundimtar të thjeshtë, njësoj si kalifët e tjerë, duke e renditur si të katërtin për nga rëndësia, pas tre kalifëve të parë, dhe duke e zbritur, kështu, në nivelin e njerëzve të zakonshëm. Njerëzit e thjeshtë, ushtria dhe nëpunësit civilë ishin molepsur nga besimet dhe veprimet e sundimtarëve të mëparshëm.

Ata ishin përzier me punët e tyre, prandaj grindeshin, bëheshin të pakënaqur, dezertonin nga lufta e ishin të gatshëm të ngriheshin në mosbindje e rebelim, sa herë që diçka do të shkonte përkundër dëshirave të tyre. Mes tyre dominonin njerëzit e prirur pas tokësores. Megjithatë, midis tyre dallohej një pjesë që kërkonte gjërat e kësaj bote, si dhe një pjesë tjetër, që ëndërronte të mirat e botës tjetër, ashtu si kishte ndodhur edhe me ata që ndoqën Profetin në xhihad; shumica e njerëzve ishin me Imam Aliun vetëm në dukje, por në fakt anonin nga Mu'avia, i cili u kishte premtuar disave prej tyre pozita, kurse të tjerët i kishte joshur me pasuri. T'i numërosh këta njerëz midis Shi'itëve të Imam Aliut dhe të qortosh Shi'izmin për faj të tyre, është njësoj sikur të mbyllësh sytë përpara fakteve. Në të vërtetë besimi i këtyre njerëzve ishte krejt i njëjtë me të atyre që e shikonin Imam Aliun si kalifin e katërt për nga rëndësia. Ibn Ebi'l-Hadidi hedh dritë qartë në besimin e këtyre njerëzve:

> Ata që i kanë studiuar nga afër ngjarjet e periudhës së kalifatit të Imam Aliut, e dinë mirë pozitën e vështirë, ku ai ndodhej. Atë kohë numri i njerëzve që njihnin vendin e tij të vërtetë ishte shumë i paktë, ndërsa shumica dërrmuese e tyre s'e duronte dot bindjen e detyrueshme ndaj tij. Nga ana tjetër, ata i vlerësonin më shumë kalifët e mëparshëm dhe mendonin se kriteri i përparësisë duhej të ishte Kalifati[1001], gjë që do të thoshte se ata që vinin më pas, vinin më pas edhe për nga rëndësia. Sipas tyre, kalifët e mëparshëm e dinin që kishin prioritet mbi Prijësin e Besimtarëve, ndryshe pse do kishin preferuar njëri-tjetrin ndaj tij. Rrjedhimisht, njerëzit e shikonin Imam Aliun si shtetas e qytetar të zakonshëm, kurse shumica e atyre që i ndenjën përkrah, e morën këtë vendim nisur nga egoja dhe ithtarizmi Arab[1002], e jo për fé apo besim. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 7, f. 72)

[II]Stërnipërit e Saba bin Jashxhab bin Jarab bin Kahtan njihen si fisi Sebe. Këta njerëz filluan t'i ndryshojnë mësimet e Profetëve sipas interesave të tyre, prandaj Zoti i dënoi me përmbytje. Si rezultat, tokat e tyre i mbuloi uji dhe kështu lanë shtëpi e katandi e u përhapën në qytete të ndryshme. Nga kjo ngjarje doli ky proverb, që përdoret sa herë që njerëzit hallakaten në mënyrë të atillë e s'kanë më shpresë të mblidhen përsëri.

## Ligjërata 98

### *Për dhunën e Umejjadëve*

Për Allah, ata do vazhdojnë në këtë mënyrë, deri sa çdo veprim i paligjshëm për Zotin të bëhet i ligjshëm për njeriun, deri sa të mos mbetet

[1001] Rendi kronologjik i ardhjes së secilit në krye të Kalifatit.

[1002] Interesat e fisit (ar. *asabijje*).

pa u thyer asnjë detyrim moral e fetar e deri sa të futin ligësinë e tyre nën strehën e çdo shtëpie, qoftë ajo prej tullash a prej tende të leshtë. Punët e tyre të këqija do t'ju shndërrojnë në njerëz të mjerë, deri sa të futen në konflikt dy grupe, nga të cilët njëri do thërrasë për fenë e tij e tjetri për gjërat e kësaj bote; atë kohë, secili prej jush do t'i ndihë secilit prej tyre, ashtu si i ndih skllavi pronarit të vet, duke iu bindur, sa është i pranishëm, e duke i nxjerrë gjuhën, me t'u larguar. Më i larti në mes jush do të jetë ai që e ruan më mirë besimin e tij tek Zoti, edhe pse në mjerim. Nëse Zoti ju jep siguri, pranojeni, dhe nëse bini në fatkeqësi, durojeni. Kjo është më e mira që mund të bëjë për vete ai që i frigohet Zotit.

## Ligjërata 99

***Lidhur me përkorjen dhe veset e kohës***

Lavdërojmë Zotin për çdo gjë që ka bërë, e i kërkojmë ndihmë për çdo gjë që ka për të bërë. O Zot, jepna siguri në besim e shëndet për trupat tanë!

O krijesa të Zotit, ju këshilloj t'i rrini larg kësaj bote[1003], që do t'ju lerë së shpejti edhe pse nuk ju pëlqen të ndaheni prej saj, dhe që do t'i mplakë trupat tuaj edhe pse ju i doni gjithmonë të rinj. Shembulli juaj dhe i saj ngjan me atë të udhëtarëve, që ecin bashkë një copë herë dhe pastaj habiten se si u iku rruga aq shpejt, me të dalluar krejt papritur, diku pas një kthese, se kanë ardhur në vendin ku duhej të arrinin; dhe, edhe pse mezi e prisnin këtë gjë, tani s'u zënë besë syve të tyre. Sa e shkurtër është largësia deri te ky vend, pasi je nisur drejt tij dhe e ke arritur! Dhe sa të trishton fakti që shtegtimi vazhdon ende përtej tij, sepse kështu është e Thëna! Sa e pakët duket koha e lejuar për këtë qëndresë, që nuk mundet ta zgjasë njeri në asnjë rast! Ai që të shëtit këtu e të shpon pas shpine që të ikësh së këtejmi, është heqës i shpejtë, *i* rreptë e i paduruar[1004]!

Pra, mos lakmoni pas nderimeve dhe krenarisë së kësaj bote, mos u ndieni të lumtur për bukuritë dhe mirësitë e saj dhe mos vini kujen për dëmtimin dhe fatin e keq të saj. Nderi dhe krenaria e saj do mbarojnë, bukuria dhe mirësia e saj do prishen dhe në vend të tyre do mbijnë rrënoja

[1003] Të mos gënjeheni nga dëshirat dhe shpresat që ajo ngjall në ju.

[1004] Vdekja.

dhe mjerime. Epokat e ndryshme të saj kanë të gjitha nga një fund dhe qeniet që e popullojnë duhet të vdesin, të gjitha. A nuk janë paralajmërim për ju reliket e paraardhësve? A nuk janë gjyshërit tuaj mësim për syhapje, në qoftë se doni të kuptoni?

A nuk e kuptoni që gjyshërit e etërit tuaj nuk kthehen më pas e që edhe ju, bijtë e tyre, që jeni ende gjallë, nuk do gjalloni përjetësisht? A s'e shikoni se njerëzit e kësaj bote kalojnë mëngjese e mbrëmje të ndryshme nga të ditëve që ikën? Diku qajnë një të vdekur, dikush ngushëllon, një tjetër e ka pllakosur mjerimi, ndërkohë që disa pyesin për një të sëmurë, e të tjerë u përgjigjen se është duke hequr; dikush lakmon tokësoren, ndërkohë që vdekja e përgjon; s'ka dyshim që njeriu është harraq, po i harruar nuk është[1005], kurrsesi. Kushdo që mbijeton, ecën në gjurmët e të parëve të tij.

Kini mendjen! Sa herë që u futeni punëve të këqija, kujtoni mbytësin e gëzimit, prishësin e kënaqësive dhe vrasësin e dëshirave[1006]! Kërkoni ndihmën e Zotit për përmbushjen e të drejtave të detyrueshme të Tij e për t'i qenë mirënjohës për mirësitë e përkujdesjet e Tij të panumërta.

## Ligjërata 100[1007]

### *Për Profetin e Shenjtë dhe pasardhësit e tij*

Lëvduar qoftë Zoti që mbulon me Mirësinë e tij të gjithë krijimin e që e ka shtrirë përmbi të Dorën e Tij bujare. Ne e lavdërojmë Atë për të gjitha punët e Tij dhe i kërkojmë të na ndihmojë në plotësimin e të drejtave të Tij. Ne dëshmojmë që nuk ka zot tjetër, veç Tij, e që Muhammedi është shërbëtori dhe Profeti i Tij. Zoti e dërgoi të shpallte vullnetin e Tij e të fliste për kujtimin e Tij, dhe ai e kreu besnikërisht këtë mision, deri sa e mbylli jetën në udhën e drejtë, duke na lënë pas flamurin e së drejtës[1008].

Kushdo që shkon përtej tij, i shmanget Besimit, dhe kushdo që

[1005] Nga vdekja.

[1006] Që është pikërisht vdekja.

[1007] Në këtë ligjëratë Imam Aliu flet për veten, vdekjen e tij të parakohshme dhe njerëzit që pas tij do t'u vinin në ndihmë muslimanëve.

[1008] Imam Aliu ka parasysh vetveten.

mbetet pas tij, shkon drejt fundit të tij. Kush mbërthehet pas tij, i bashkohet së drejtës që drejton pa patur nevojë për fjalime dhe që është e ngadaltë në të ecur, po e shpejtë kur merr udhë. Kur ju të përkulni kokat përpara tij e të tregoni me gishtat tuaj drejt tij[1009], atij do t'i vijë vdekja dhe do ta marrë nga kjo botë. Ajo[1010] do të jetojë pas tij aq sa Zoti ka bërë ymër, derisa të nxjerrë në dritë për ju atë që do t'ju mbledhë të gjithëve dhe do t'ju bashkojë përsëri pas këtij shkretimi[1011]. Mos vini shpresa[1012] në atë që nuk del në ballëI, e mos i humbni shpresat tek ai që është pas velit të misterit. Mbase ndonjëra nga këmbët e të mbuluarit me mister mund të rrëshkasë, por, sido që të jetë, tjetra do mbetet mbërthyer për vendi, përderisa të bëhen bashkë të dyja aty ku ishin më parë dhe të ngulen fort përsëri[1013].

Kini mendjen! Shembulli i Ehli Beitit është si ai i yjeve të Qiellit, ku çdo yll i perënduar pasohet nga lindja e tjetrit. Bekimet e Zotit për ju janë bërë realitet, përderisa ju tregoi[1014] për gjërat që deshët.

---

[I]Me këto fjalë Imam Aliu u thotë njerëzve të mos zhgënjehen nëse atë kohë shpresat e tyre nuk janë përmbushur plotësisht. Punët mund të ecin mirë përsëri, pengesat mund të largohen nga udha e mbarësisë dhe gjendja mund të përmirësohet ashtu si dëshirojnë ata.

## Ligjërata 101

***Lidhur me përmbysjet që pritet të sjellë koha.***

Ai është i Pari[1015] përpara çdo gjëje të parë, dhe i Fundit pas çdo gjëje të fundit. Parësia e Tij nënkupton që s'ka tjetër të parë përpara Tij e Pafundësia e Tij nënkupton që s'ka tjetër të fundit pas Tij. Dëshmoj në të dy

---

[1009] Si shembulli që duhej ndjekur.

[1010] Familja e Profetit, Ehli Beiti

[1011] T'ju shkrijë e bëjë një pas kësaj përçarjeje. Aludohet për Imamin e Fundit.

[1012] Që t'ju udhëheqë.

[1013] Mungesa e gatishmërisë për të udhëhequr te ky person, edhe pse nuk i mungon dëshira e fortë për të prirë e besimi i vërtetë te Zoti, mund t'i referohet faktit që ai e gjykon një gjë të tillë të pamundur për momentin, mbase për shkak të numrit ende të vogël të pasuesve të tij. Pra është e natyrshme që ai të presë, deri sa pozitat e tij të forcohen në mënyrë të mjaftueshme e të vijë koha e duhur për t'i dalë zot çështjes së tij.

[1014] Përmes meje.

[1015] Zoti.

mënyrat - hapur e në mënyrë sekrete[1016], me zemër e me gjuhë - që s'ka zot tjetër përveç Zotit.

O njerëz, mos bëni krimin e kundërvënes ndaj meje, mos u kandisni të rebeloheni kundër meje dhe mos i shkelni syrin njëri-tjetrit kur ju flas. Për Atë Zot, Që mugullon embrionet dhe vë erërat të fryjnë, ajo që ju bëj të njohur unë vjen drejt e nga Profeti. As Lajmëtari ka gënjyer[1017], dhe as dëgjuesi nuk ka dëgjuar gabim.

E pra, më bëhet sikur shikoj një njeri të pafytyrë[I], që është duke bërtitur nga Siria e që i ka ngulur flamujt e tij në periferitë e Kufas. Kur t'i hapet e tërë goja[1018], arroganca e tij do bëhet e padurueshme dhe përmbi tokë do shkelin hapat e tija të rënda dhe tiranike; atë kohë trazirat[1019] do t'i bluajnë njerëzit me dhëmballët e tyre, lufta do të tërbohet me tërë tmerret e saj, ditët do bëhen mizore dhe do ndiqen nga netë edhe më mizore. Kur drithi të jetë rritur dhe të qëndrojë mbi kërcej të fortë, shkuma[1020] e saj do marrë dhenë. Vetëtimat do ndezin qiejt, flamujt e rebelimit të të pabesëve do të shpalosen nëpër erë, do ta fshehin dritën si nata e errët dhe do uturijnë si det i egërsuar. Kjo do ta copëtojë Kufan, së bashku me plot stuhi të tjera të mëvonshme. Mbi të do ulurijë era e ndërkryer, ndërkohë që kokat që do të mbeten më në fund përmbi supe, s'do kenë më të njëjtën mendje. Në këtë mënyrë drithi i mbetur më këmbë[1021] do të korret dhe të korrat[1022] do të shkatërrohen.

[I]Disa thonë se kjo profeci i referohet Mu'avies[1023], të tjerët - Abdul-Malik bin Merwanit.

[1016] Pa rezerva, pa prapamendime.

[1017] Bëhet fjalë për Profetin, lajmëtarin e mesazhit të Zotit.

[1018] Kur të fitojë më shumë siguri në veten e vet e oreksi i tij të arrijë kulmin.

[1019] Që do shpërthejnë për shkak të këtyre gjërave.

[1020] Lufta krahasohet me një të tërbuar që shkumbëzon e shkuma e tij (pra, gjaku i derdhur) merr dhenë. Bëhet fjalë për luftën civile që do të shpërthente në të ardhmen në Kufa.

[1021] Simbolizon fitimtarin e kësaj lufte, që do të masakrohet, edhe ai, sipas kësaj profecie të Imam Aliut.

[1022] Ata që do ta humbasin luftën e që më pas do masakrohen edhe ata.

[1023] Sipas Ibn Ebi'l-Hadidit.

## Ligjërata 102[1024]

***Lidhur me të njëjtën çështje, si dhe për Ditën e Gjykimit***

Atë ditë Zoti do t'i bëjë bashkë të mëparshmit me të pastajmit dhe do t'i bëjë të presin më këmbë e në bindje barrën e rëndë të dhënies llogari, si dhe shpërblimin e punëve të secilit. Djersa do t'u rrjedhë lumë deri te buzët e toka do t'u dridhet për nën vete. Më mirë ndër ta do jetë kush do ketë vend për të dyja këmbët, si dhe qiell të hapur mbi vete për të thithur ca më shumë ajër.

**Pjesë e po këtaj ligjërate lidhur me trazirat e pritshme**

Trazirat janë si nata e errët. Kuajt tuaj do thyhen në përballjen me to e flamujt e tyre nuk do të sprapsen dot. Ato do t'ju afrohen me frerët shtërnguar fort për t'ju shaluar mirë e bukur[1025]. Prijësi i tyre do t'i ngasë flakët[1026] dhe njerëzit e tij do djegin me to. Ata janë njerëz që sulmojnë ashpër dhe të etur për terror. Ata që do luftojnë kundër tyre për hir të Zotit, do jenë njerëz që s'i japin rëndësi krenarisë; në faqe të dheut do jenë pak të njohur, por në qiell i njohin mirë.

**Pjesë e po asaj ligjërate që përmban një profeci për Basran**

Mjerë ti, o Basra, kur ushtria që do të të sjellë ndëshkimin e Zotit, do shfaqet para teje pa pluhur[1027] dhe pa britma[1028]. Atëhere banorët e tu do ndeshen me vdekje të përgjakshme dhe me uri të tmerrshme.

## Ligjërata 103

***Lidhur me përkorjen dhe frikën prej Zotit***

Shikojeni botën si ata që heqin dorë prej saj e ikin prej saj. Për

---

[1024] Kjo ligjëratë përbëhet nga tre pjesë. Në pjesën e parë flitet për Ditën e Ringjalljes, në pjesën e dytë është një profeci për periudhën menjëherë pas vdekjes së Imam Aliut, e në pjesën e tretë është një profeci për Basran. Me sa duket s'ka qenë e mundur të mblidhet e gjithë ligjërata.

[1025] Pra sulmet e tyre do jenë të shpejta dhe asgjësuese.

[1026] Do nxisë trazirat, që të mos shuhen.

[1027] Pa ngritur pluhur (shiko më poshtë shënimin 1032).

[1028] Kjo është tabloja e një lufte moderne, të huaj për kohën kur u mbajt kjo ligjëratë. Kjo luftë nuk do të ketë as pluhur të ngritur nga këmbësoria apo kalorësia, dhe as britmat karakteristike të betejave të kohës. Duket sikur bëhet fjalë për një luftë ajrore, me përdorim të raketave e të avionëve supersonikë, zhurma e të cilëve dëgjohet vetëm pasi kanë mbjellur prapa vdekje dhe rrënim.

Allah, ajo do t'i rrënojë në pak kohë të gjithë banorët e saj e do t'u japë dhembje edhe atyre që ndihen të lumtur e të sigurtë. Gjith' ç'mbaron e largohet prej saj s'kthehet më kurrë, e ju nuk dini e as mendoni, ç'mund të ndodhë. Gëzimi i saj vjen në shoqëri me helmin. Virtytet e vlerat e njeriut në të dorëzohen para dobësisë dhe indife-rencës. Mos u mashtroni nga më e shumta e gjërave të saj, se ju shpien në rrugë të shtrembër edhe pse pëlqehen. Vetëm pak gjëra të saj do mund t'ju ndihmonin me të vërtetë.

Zoti mbulon me mëshirën e Tij gjith' ata që shtrydhin mendjen, dhe nxjerrin mësime që u japin dritë. Së shpejti nuk do jetë më asgjë e kësaj bote, ndërkohë që në botën tjetër është qysh tani në qenie çdo gjë që mbetet[1029] në jetë të jetëve. Çdo gjë që ju është e dashur në këtë jetë, do zhduket nga ekzistenca e do humbë përgjithmonë. Të thënat e profecitë janë në ardhje e sipër, dhe çdo gjë që është duke ardhur, duhet parë sikur ka ardhur.

**Pjesë e po asaj ligjërate për cilësitë e njerëzve të mësuar**

I mësuar është ai që ia di vlerën vetes; e sa për atë që s'e di sa vlen në të vërtetë, e ka hak të mbetet i paditur. Më i urryeri për Zotin është njeriu që Ai e lë në llogari të vet[1030]. Ai shmanget nga udha e drejtë dhe endet pa patur udhëheqje. Kur e flasin për gjërat e kësaj bote, tregohet i gatshëm, por ngathtësohet e bëhet i ngadaltë sapo thirret për mbjelljet e botës tjetër; sikur ajo që e bën aq të zellshëm, të ishte e detyrueshme, dhe ajo që e bën aq të ngathët, të mos i nevojitej fare!

**Pjesë e po asaj ligjërate lidhur me të ardhmen**

Do vijë një kohë, kur vetëm besimtari i urtë[1031] do ndihet i sigurtë, duke qenë i panjohur kur është i pranishëm, dhe duke mos qenë fare[1032] kur nuk është i pranishëm. Të tillët do jenë fenerët e udhëheqjes dhe pishtarët e udhëtimit nëpër natë. Ata s'përhapin shpifje, as i bëjnë publike të fshehtat, as marrin nëpër gojë. Këta janë ata, të cilëve do t'u hapen dyert e Mëshirës së Tij dhe do t'u kursehen mundimet e ndëshkimit të Tij.

[1029] Nga gjërat tuaja.

[1030] Pra të veprojë vetëm në përputhje me gjykimin e vendimet e tij. Një njeri i tillë nuk pranon të eci në rrugën e drejtë të besimit dhe largohet nga udhëheqësit shpirtërorë, duke e bërë çdo gjë më kokën e vet.

[1031] Fjala është për besimtarin modest, që duket i parëndësishëm dhe pa ndonjë rol të veçantë në shoqëri, për faktin se nuk është vanitoz dhe arrogant.

[1032] Për të nuk do të kujtohet njeri, njësoj sikur të mos ishte fare.

O njerëz, do vijë për ju një kohë, kur Islami do përmbyset ashtu si përmbyset një enë, me çdo gjë ç'ka brenda. O njerëz, Zoti ju ka mbrojtur nga rreptësia që mund të kishte lëshuar mbi kokat tuaja, por s'do t'ju kthejë nga rruga për në Gjyqin e Fundit. Sepse Zoti ka folur për këtë me më të lartat fjalë:

**"Sigurisht, në të ka shenja**[1033] **e Ne i vëmë vetëm** (me to) **në provë."**

(Kur'ani, 23:30).

Sejjid Raziu thotë: Me fjalët '*Kul-lu Mu'minin Navamatin*'[1034], Prijësi i Besimtarëve kupton atë që flet pak e nuk bën dot të keqe. Fjala '*Masa'ih*' është shumësi i '*Misjah*' dhe përdoret për të treguar 'njerëzit që përhapin turbullirë' me anë të së keqes dhe shpifjeve. Kurse fjala '*Maza'i*' është shumësi i '*Mizja*' dhe nënkupton 'njeriun që vë tellallin, me të dëgjuar diçka të keqe për dikë tjetër'. Fjala '*Buzuru*' është shumësi i '*Bazur*', që tregon 'njeriun që flet gjepura dhe shquhet për budallallëk.

## Ligjërata 104

### *Lidhur me gjendjen e njerëzve përpara shpalljes së misionit profetik, si dhe me përpjekjet e Profetit për të përhapur Mesazhin Hyjnor*

Kështu pra, Zoti e dërgoi Muhammedin si Profet në një kohë kur askush nga Arabët nuk e lexonte Librin, as pretendonte për mision profetik apo zbulesë hyjnore. Atij iu desh të luftonte atë që s'bindej me anë të pasuesve të tij, që i printe drejt shpëtimit duke u ngutur bashkë me ta të mos i kapte vdekja. Kur ofshante ndonjë prej tyre nga vuajta dhe s'bënte dot më tutje për shkak të mundimit, i rrinte pranë sa t'i kushtohej edhe ai të njëjtit qëllim të tij, e largohej veç nga të poshtërit, që nuk kishin asnjë virtyt. Më në fund ia doli që t'u dëftonte se për ku duhej shkuar e t'i shpinte në vendet e tyre të Shpëtimit. Atëhere punët filluan t'u shkojnë mbarë, mulliri i tyre nisi të rrotullohej[1035] dhe shtizat e tyre morën drejtim[1036].

---

[1033] Këto porosi e mësime janë për ju shenja orientuese. Besimi dhe virtyti juaj do gjykohen e vihen në provë mbi bazën e këtyre kritereve.

[1034] Secili besimtar i fjetur.

[1035] Pozitat e tyre u konsoliduan.

[1036] U bënë kërcënuese.

Për Allah, isha dhe unë ndër ta së bashku me të, derisa njerëzit u tërhoqën nga paganizmi dhe u mblodhën mizëri rreth litarit të Islamit. Unë nuk tregova kurrë dobësi apo mungesë guximi, as tradhtova, as mbeta mosveprues.

Për Atë Zot, unë do ta çaj të gabuarën, derisa të nxjerr të drejtën nga ijet e saj.

Sejjid Raziu thotë: Një pjesë e zgjedhur e kësaj ligjërate është cituar edhe më parë. Por, meqenëse vura re se tregimi i kësaj pjese ndryshon disi nga e mëparshmja, e gjykova të arsyeshme ta citoja përsëri.

## Ligjërata 105

### *Duke lavdëruar Profetin e Shenjtë*

Pastaj Zoti dërgoi Muhammedin dëshmitar[1037], dhënës të lajmit të mirë e paralajmërues, më të mirin fëmijë në Univers, më të thjeshtin njeri të rritur, më të pastërtin e të pastërve në sjellje, dhe më bujarin ndër ata që mbahen për shembuj bujarie.

**Për Umejjadët**

Kjo botë s'u shfaq e ëmbël për ju[1038], me gjithë ëmbëlsitë që ju dha. Ju s'molët qumësht nga gjinjtë e saj, përveç më vonë, kur e kish marrë mëgojëzën nëpër këmbë e ish liruar nënbarkëza e saj e lëkurtë[1039]. Për ca nga ju, anët e saj të paligjshme u bënë si degët e përkulura nën peshën e frutave, ndërkohë që anët e saj të ligjshme ishin tepër lart dhe të pakapshme. Për Allah, për ca kohë do arrini ta shihni si hije që zgjatet[1040]. Tokat rreth e qark do bien pa qira e mundim[1041] në duart që do shtrini ethshëm përmbi to, po atë

[1037] Njerëzve u janë nisur shumë profetë në kohë të ndryshme e për kombe të ndryshme. Popujve u ishte bërë e njohur e vërteta për jetën e për vdekjen, si dhe dallimi mes virtytit e vesit e të drejtës e mëkatit. Profeti Muhammed ishte i fundit në vargun e profetëve. Ai duhej t'i kodifikonte këto mësime dhe të jepte dëshmi për ato që u ishin bërë të njohura të gjitha kombeve.

[1038] Bëhet fjalë për Umejjadët, që mundën të bëhen zotër të shtetit të fuqishëm e të pasur Arab vetëm pas vdekjes së Profetit.

[1039] Atëhere, kur në krye të punëve kishin ardhur njerëz të dobët, egoistë dhe lakmitarë.

[1040] Aludim për zgjerimin e shtetit musliman nën sundimin Umejjad, që zgjati për një farë kohe të shkurtër.

[1041] Këto toka ishin të paruajtura dhe të pambrojtura; Umejjadëve u duhej vetëm të shtrinin duart për të marrë atë që dëshironin.

kohë s’do jenë për ju duart e prijësve[1042]. Shpatat tuaja do rrinë varur përmbi ta, kurse të tyret do t’ju rrijnë larg.

Mbani mend: Për çdo pikë gjaku të derdhur ka një hakmarrës dhe për çdo të drejtë ka një pretendent. Ai që do të hakmerret për gjakun tonë do jetë si gjykatësi që mbron çështjen e tij. E ky është Zoti: Ai që e kërkon, nuk zhgënjehet prej Tij, e ai që i ikën vrap, nuk mund t’i largohet, as t’i shpëtojë. Betohem për Zotin, O Beni Umejjadë! S’do kalojë shumë e ju do ta shihni[1043] në duar të të tjerëve dhe në shtëpitë e armiqve tuaj. Dijeni që syri që sheh më mirë është ai, shikimi i të cilit kap virtytin; dijeni që veshi që dëgjon më mirë është ai, dëgjimi i të cilit kap dhe pranon këshillën e mirë.

**Për funksionet e Imamëve**

O njerëz, merrni dritë nga fenerët e predikuesit që punon në pajtim me ç’thotë, e nxirrni ujë vetëm nga burimi që është pastruar nga pisllëqet.

O krijesa të Zotit, mos u kënaqni me padijen tuaj e mos iu bindni ambicjes suaj. Në këtë vend jeni[1044] si puna e atij që rri buzë një bregu të gërryer nën vete. Një i tillë mbart mbi shpinë rrënimin[1045] nga njëra humnerë vesesh në një tjetër, më të thellë, duke kaluar nga një shthurje te një tjetër, më e rëndë, deri sa të shkojë në Skëterrë. Një i tillë rreket të bëjë bashkë çfarë mund të rrijnë vetëm veç duke kërkuar pajtim për gjëra që s’mund të bëhen më bashkë[1046]. Kështu pra, kini frikë nga Zoti e mos u qani para atij që s’mund t’u japë zgjidhje halleve tuaja[1047], as mos u ndikoni prej tij për të prishur atë që është caktuar të jetë detyra juaj.

Sigurisht, mbi Imamin nuk ka detyrime, përveç atyre që i ngarkoi vetë Zoti për përçimin e paralajmërimit, dhënien e këshillës së mirë, ringjalljen e Sunnetit, ndëshkimin e atyre që meritojnë dënim dhe shpërblimin e atyre që meritojnë shpërblim. Kështu pra, nxitoni drejt dijes, përpara se të venitet

[1042] Të ligjshëm e të vërtetë.

[1043] Trashëgimin e kamjen tuaj.

[1044] Kjo botë të detyron të këmbëngulësh në praktika që të shpien në rrënim.

[1045] Rrënimi, tek i cili shpie barra e mëkateve dhe e padrejtësive.

[1046] Njerëz të tillë mendojnë se është detyra e tyre të vënë harmoni midis interesave të kësaj bote e detyrimeve të Zotit, që synojnë që të mbledhin argumente të mjaftueshme për jetën e përjetshme. Në këtë pikëpamje, ata pretendojnë se kryejnë një mision të perëndishëm dhe se meritojnë të vihen në krye të popujve.

[1047] Për shkak të padijes, mungesës së informacionit, qenies në rrugë të keqe dhe praktikimit të veprimeve që nuk pajtohen me moralin fetar.

gjelbërimi i saj dhe përpara se t'ju fashitet dëshira për t'a kërkuar nga ata që e kanë. Largoini të tjerët nga e paligjshmja, duke qëndruar edhe vetë larg saj, sepse urdhri është të hiqni dorë nga e keqja ju vet, pastaj të bindni të tjerët që të bëjnë si ju.

## Ligjërata 106

### *Lidhur me Islamin*

Qoftë lëvduar Zoti që vendosi Islamin dhe e bëri të kapshëm për kë i afrohet, e që u dha fuqi shtyllave të tij kundër gjithçkaje që përpiqet ta përmbysë. Zoti bëri prej tij burimin e paqes për atë që kapet pas tij, sigurinë për atë që futet nën çatinë e tij, argumentin për atë që flet rreth tij, dëshminë për atë që lufton me mbështetjen e tij, dritën për atë që kërkon ndriçimin e vetes, botëkuptim për atë që kërkon ta kuptojë këtë botë, mençuri për atë që e ushtron, shenjë udhëheqëse për atë që percepton, shikim për atë që analizon, mësim për atë që kërkon këshillë, shpëtim për atë që dëshmon, besim për atë që beson, kënaqësi për atë që i beson dhe mburojë për atë që duron.

Ai është më i shkëlqyeri i të gjitha shtigjeve dhe më i qarti i të gjitha kalimeve. Ai i bëri minaret me dinjitet, rrugën të madhe e me dritë, llampat flakëruese, dhuntinë e veprimit të çmuar dhe qëllimet të larta. Në të gjen shaluar një tufë kuajsh të garave[1048], që mezi presin t'i kalërosh. Kush di t'i kalërojë del i nderuar. Rruga kalon përmes dëshmimit[1049] e ka për piketa veprat e mira, ndërkohë që vdekja është pikëmbërritja e të gjitha shtigjeve të kësaj bote. Ata që do t'i kalërojnë, do t'i lënë pas të tjerët[1050] në Ditën e Gjykimit dhe vendi i tyre i qëndrimit do të jetë Parajsa.

### Pjesë e po asaj ligjërate mbi Profetin e Shenjtë

Profeti ndezi pishtarë për kërkuesin dhe vuri shenja të ndritshme

[1048] Porositë, urdhrat Hyjnore e praktikat e sjelljeve e veprimeve të Profetit të Shenjtë, që, të gjitha bashkë, përbëjnë thelbin më të çmuar të Islamit. Me to mund t'u futesh pa frikë të gjitha garave.

[1049] Të Zotit, Profetit, etj.

[1050] Ata që do ndjekin pista të tjera gjatë kësaj gare.

për ata që u vonuan nga pengesat. Në këtë mënyrë u bë kujdestari Yt i besuar, dëshmitari Yt për Ditën e Gjykimit, i dërguari me bekimet e Tua dhe lajmëtari i së vërtetës e mëshirës Tënde. O Zoti im, jepi atij nga drejtësia Jote e dhuroji mirësi nga bujaria Jote. O Zoti im, lartoje ngrehinën[1051] e tij mbi ato të të tjerëve, nderoje kur Të vjen pranë, bëje të lartë pozitën e tij përpara Teje, jepi vend të respektuar, shpërbleje me lavdi e shquarje, dhe bëj që të jemi në anën e tij në Ditën e Fundit - jo të turpëruar, as të hallakatur, as pendestarë, as udhëhumbur, as përçarës, as besëthyes, dhe as të mposhtur nga tundimet.

**Pjesë e po asaj ligjërate që u drejtohet pasuesve të tij**

Mirësia që ju dha Zoti ju vuri në një vend ku edhe skllevërit që ju shërbejnë e fqinjët e të afërmit tuaj ndihen të nderuar e të trajtuar mirë[1052]. Atëhere ju nderonin edhe ata, ndaj të cilëve nuk keni patur meritë, as detyrim. Atëhere ju druheshin edhe ata, që kurrë nuk e kishin ndjerë frikën e sulmit tuaj dhe peshën e pushtetit tuaj. Kurse tani i shihni të thyera amanetet e Zotit dhe nuk ndiheni të cenuar, ndonëse zemëroheni e tërboheni kur thyhen traditat e stërgjyshërve tuaj. Të mirat e Zotit ju erdhën, pastaj ju ikën e tani janë rikthyer tek ju përsëri[1053]; por ju ua dhatë vendin keqbërësve, ua latë atyre përgjegjësitë tuaja dhe i vutë punët e Zotit në duart e tyre, ndonëse ata veprojnë në mënyrë të dyshimtë e synojnë vetëm plotësimin e ambicjeve të tyre. Për Allah, edhe sikur nëpër yje të ndryshme t'ju shpërndajnë[1054], Zoti do t'ju mbledhë patjetër Ditën[1055] që për ju do të jetë më e hidhura.

<u>Shënim nga Sejjid Raziu:</u> Kjo ligjëratë është treguar tashmë edhe më parë, por ne e kemi përsëritur për shkak të ndryshimeve midis dy versioneve.

1051 Fenë që ai predikoi dhe rrënjosi.

1052 Për hatrin tuaj.

1053 Aludon për kalimin e Kalifatit të Zotit disa herë me radhë nga duart e besnikëve të Tij në ato të armiqve të Tij e të atyre që përpiqeshin të deformonin mësimet Hyjnore për t'i përshtatur me interesat e tyre të kësaj bote.

1054 Umejjadët, për interes të punëve të tyre.

1055 Ditën e Gjyqit të Fundit, për të dëshmuar kundër tyre.

## Ligjërata 107

***Mbajtur në një nga ditët e Siffinit***

Ju pashë tek merrnit arratinë e largoheshit nga radhët. Megjithëse jeni ajka e Arabëve dhe maja e të dalluarve, ca beduinë sirianë, njerëz të pagdhendur, primitivë e të etur për gjak ju rrethosën aq keq, sa treguat dinjitet sa ç'ka hunda e lartë e gunga e madhe e një deveje. Psherëtima e gjoksit tim mundi të qetësohej vetëm kur munda t'ju shoh më në fund tek i rrethonit, siç ju rrethuan dhe ata, dhe t'ju shoh tek i shkulnit nga pozicionet e tyre, siç ju shkulën dhe ata më parë, pasi i vratë me shigjeta dhe i goditët me heshta, derisa radhët e para të tyre u rrëzuan mbi të prasmet, tamam si gamilet e thara për ujë, që i kanë përzënë nga vendet ku pijnë e i kanë ndjekur nga lerat ku janë mësuar të freskohen.

## Ligjërata 108

***Është një nga ligjëratat për të papriturat e fatit***

Qoftë i lavdëruar Zoti, Që dëshmohet përpara krijesave të Tij nga vet ato[1056]; Që është i natyrshëm në zemrat e tyre për shkak të natyrshmërisë së Dëshmisë; Që krijoi pa e vrarë mendjen, sepse mendimi i përshtatet veçse atij që ka organe të të menduarit, ndërsa Ai e vepra e Tij qëndrojnë përmbi çdo përpjekje mendore. Dija e Tij zbërthen përmbajtjen e sekreteve të panjohura dhe hedh bazament për bindje të thella.

**Pjesë e po asaj ligjërate mbi Profetin e Shenjtë:**

Zoti e zgjodhi atë nga linja gjenealogjike e profetëve, nga drita e aureolës[1057], nga balli i madhështisë, nga ajka e luginës së Bathas, nga fenerët që shpërndanë terrin e nga burimi i mençurisë.

**Pjesë e po asaj ligjërate:**

Ai[1058] ishte si mjeku endacak, që bënte gati melhemet e përvëlonte veglat për t'i përdorur sa herë duhej për kurimin e zemrave e syve të ver-

[1056] Këto krijesa mund ta kuptojnë Zotin dhe të dëshmojnë Qenien e Tij duke njohur krijimin e Tij, pra vetveten.

[1057] Dija më sublime.

[1058] Profeti. Ka studjues që mendojnë se ky fragment i ligjëratës flet për vet Imam Aliun. Ky diskutim ka lindur për shkak të mungesës së pjesës lidhëse midis këtyre dy pjesëve.

bër[1059], veshëve shurdhë[1060] e gjuhëve memece[1061].

**Duke qortuar muslimanët**

Ai pastroi me ilaçet e tij pasojat e mospërfilljes dhe vatrat e pështjellimit, po njerëzit nuk marrin dritë nga dritat e mençurisë së tij, dhe as prodhojnë flakë nga stralli i dijeve të tij shkëndijuese. Dhe kështu sillen si gjedhët që dinë vetëm të kullotin, apo si copa gurësh të pagdhendur, të pandjeshëm dhe të ftohtë.

Po sapo u ngrit fare pak vetëm një cep i velit që mbulon misterin e madh[1062], kërkuesi pa diçka nga shenjat e tij, atij që ndjen iu shfaqën të fshehta dhe të çorodirturve[1063] iu tregua e qartë fytyra e së drejtës.

Por ç'po ndodh kështu me mua! Ju shoh si të ishit trupa pa shpirt e shpirtra pa trupa[1064], ithtarë zellshuar, tregtarë dështakë, zgjuar e të përgjumur, të pranishëm si të padukshëm, shikonjës me sy të verbuar, dëgjonjës me veshë të shurdhuar dhe folës me gjuhë memeci. Shoh që çoroditja është bërë qendër e gjithçkaje dhe i ka lëshuar lastarët e saj gjithandej.

Shoh si ju shtyp me peshën e saj e ju kall datën me përmasat e saj. Frymëzuesi i saj është një i dëbuar nga komuniteti, i cili këmbëngul në misionin e tij për t'i futur njerëzit nëpër rrugë të mbrashta. Kështu pra, asgjë s'do të mbetet prej jush atë ditë[1065], përveç ndonjë çmërsi enësh të gatimit apo pluhuri që mbetet kur shkundim ndonjë çull[1066]. Ai do t'ju gërryejë siç gërryhet lëkura, do t'ju shkelë me këmbë si grurin në lëm, dhe do dijë ta gjejë besimtarin siç qëmton zogu kokrrat e tij mu në mes të bykut[1067].

Ç'janë këto rrugë që ju firojnë, këto mugëtira që ju shtyjnë në udhë të

---

[1059] Zemrat e sëmura nga dëshirat e pamatura dhe egoizmi, si dhe sytë që janë të verbër vetëm ndaj devocionit dhe virtyteve të drejtësisë.

[1060] Ndaj thirrjeve për mëshirë dhe vetpërmbajtje.

[1061] Që nuk e shpallin të vërtetën.

[1062] Të Ditës së Gjyqit të Fundit.

[1063] Ata që enden në injorancë, që nuk janë në gjendje të kuptojnë, ose që ndjekin praktika heretike.

[1064] Vullnete apo mendje, të cilave u mungon forca për të vepruar.

[1065] Në të cilën ai do t'ia arrijë qëllimit për të vendosur pushtetin e tij mbi ju.

[1066] Duket se bëhet fjalë për ata që shtrydhin çdo energji e aftësi të tyre në shërbim të tij, pa kuptuar fare qëllimet e tij të vërteta.

[1067] Fati i besimtarëve të vërtetë do jetë pikërisht si i këtyre kokrrave, që zogu i zgjedh në një grumbull byku.

gabuara dhe këto iluzione që ju mashtrojnë? Prej ç'vendi ju kanë sjellë, për ku jeni nisur? Sepse çdo kohë ka një dokument të shkruar dhe kush mungon duhet të kthehet prapë. Kështu pra, t'i vini veshin prijësit që ju dha Zoti, dhe t'i jeni pranë me zemrat tuaja. Kur ju flet ai, ju të rrini zgjuar. Kjo është detyra e Lajmëtarit - t'i thotë popullit të tij atë që është, të përqendrojë energjitë e mendjes së tij dhe të ruajë qartësinë e mendimit të njerëzve të tij. Se vetëm ai mund t'jua heqë qelbin duke ia hapur gojën plagës e duke e gërryer si rrëshirë nga trungu i pemës.

Tani e keqja ka zënë vend dhe injoranca ka përmbytur gjithçka. Kaosi ka mbuluar dheun kurse thirrja e virtytit del fare mbytur. Koha përpin vitet si mishngrënës i panginjur dhe e keqja bulërin si ajo gamilja që deri para pak ka ndenjur heshtur. Njerëzit u vëllazëruan në vepra të këqija, braktisën fenë, thonë gënjeshtra në një zë dhe ushqejnë urrejtje të verbuar ndaj çështjeve të së vërtetës.

E kështu, bijtë bëhen burim ankthi e zemërimi për prindët, e shiu - shkak i zagushisë[1068], kurse vesi lulëzon dhe virtyti vyshket. Njerëzit e kësaj kohe do jenë ujq, sundimtarët e saj bisha, njerëzit e klasës së mesme grykës, kurse të varfrit do të kenë vetëm jetë, po shpresë kurrsesi. E vërteta do perëndojë e mashtrimi do lulëzojë; me gjuhë do flitet gjithandej për dhembshuri, por zemrat do kenë veç helm e grënjë[1069]; çelësi i prejardhjes familjare do bëhet tradhtia bashkëshortore, dëlirësia do jetë gjë e rrallë, e Islami do vishet si lëkura e kthyer së prapthi[1070].

## Ligjërata 109

### *Lidhur me Pushtetin e Zotit*

Gjithçka i nënshtrohet Atij, gjithçka është përmes 'Tij. Ai është ngushëllimi për të varfrit, dinjiteti për të poshtëruarit, fuqia për të pafuqishmit e mburoja për të shtypurit. Ai dëgjon ç'thotë këdo që flet e ia di të fshehtën kujtdo që hesht. Te Ai gjen ushqim çdo gjallesë, tek Ai rikthehet çdo gjë që

---

1068 Me vetëm pak fjalë brilante, Imam Aliu profetizon faktin që atë kohë do kenë vlerë shkëmbimi dhe mirësia e bekimet e se ato do mund të fitohen vetëm përmes të kundërtave të tyre.

1069 Grindje, mungesë paqje.

1070 Pra, do të përdoret thjesht si zakon apo si modë, por duke e kthyer së prapthi, në mënyrë që të maskohen ato shenja të tij, që nuk pajtohen me këtë koncept të të jetuarit.

mbaron[1071].

O Zot! Sytë tanë nuk të kanë parë, që të jemi të vetëdijshëm për Ty[1072], po dimë që Ti ke qenë përpara se të përshkruhej krijimi Yt. Ti s'e bëre krijimin sepse ndiheshe vetëm, as e bëre për të nxjerrë fitim. Ai që thërret Ti, nuk mund t'i shpëtojë thirrjes Tënde, dhe ai që e kap Ti, nuk mund t'i shpëtojë kapjes Tënde. Ai që s'të bindet Ty, s'e mpak autoritetin Tënd, e ai që të bindet Ty, nuk i shton gjë Fuqisë Tënde. Ai që nuk pajtohet me Gjykimin Tënd, nuk mund të ta ndryshojë, dhe ai që largohet nga Vullneti Yt, nuk mund të bëjë pa Ty. Të gjitha sekretet janë të hapura para Teje, e të gjithë të munguarit janë të pranishëm pranë Teje.

Ti je i përjetshëm, për Ty nuk ka fund; Ti je pikësynimi më i lartë e tej Teje s'ka më tjetër stacion; Ti je vendi i premtuar i rikthimit, nga i cili s'shkon dot më tjetërkund, veçse drejt Teje. Në dorën Tënde është fati i çdo krijese, tek Ti është rikthimi për çdo qenie të gjallë. Lëvduar qofsh! Sa madhështor është krijimi Yt i dukshëm e sa e vogël është madhështia e tij në krahasim me Fuqinë Tënde! Sa e jashtëzakonshme është Mbretëria Jote e dukshme e sa modeste është ajo ndaj asaj, që na fsheh Hiri Yt. Sa të shumta janë mirësitë e Tua në këtë botë e sa të pakta janë ato në krahasim me bujaritë e botës tjetër.

**Pjesë e po asaj ligjërate për engjëjt**

Ti, o Zot, i bëre engjëjt të banojnë në Qiejt e Tu e i ngjite lart, mbi tokën Tënde. Në tërë krijimin Tënd, janë ata që e kanë më të shumtë dijen rreth Teje, më të thellë drojen prej Teje e më të madhe afërsinë ndaj Teje. Ata s'kanë ndenjur kurrë në kryqe meshkujsh, as në mitra[1073]. Ata s'u krijuan nga 'ai lëngu emër ndyrë'[1074], që quhet farë; as shpërbëhen nën veprimin e kohës. Aty ku janë, janë përherë nën shikimin Tënd - te rrinë në vendet që u ke dhënë pranë Teje. E përsëri, dëshirat e tyre mbeten vetëm tek Ti dhe adhurimi i tyre për Ty s'njeh fund. Ata s'dinë t'i lënë pas dore urdhrat e Tua. Mjaft të kujtojnë misterin që Të rrethon[1075], për t'i parë punët e tyre si tepër të vogla. Pastaj nisin e qortojnë veten, duke menduar se nuk Të adhuruan aq sa ç'e do e drejta Jote për të qenë i adhuruar, dhe se nuk T'u bindën aq sa ç'e do

[1071] Vdes.

[1072] Nga fakti i të parit.

[1073] Nuk janë subjekte të proceseve biologjike.

[1074] Kur'an, 32:8; 77:20.

[1075] Ata dinë më shumë se të gjitha krijesat e tjera rreth Krijuesit, megjithatë janë të ndërgjegjshëm për mistere të tjera, që u janë mbajtur fshehtë.

e drejta Jote për të Të qenë i shërbyer.

**Për mirësitë dhe udhëheqjen e Zotit, si dhe për ata që janë mosmirënjohës**

Qofsh i Lavdëruar, o Krijues i Adhuruar, për provat e mira që bëre për të vënë në sprovë Krijimin Tënd! Ti e ngrite shtëpinë[1076] duke e pajisur për gostira plot me pije, ushqime, bashkëshortë, shërbëtorë, sheshe, lumenj, pemishte e fruta. Pastaj dërgove lajmëtarët me ftesa, por njerëzit s'iu përgjigjën ftonjësve të Tu. Ata s'u ndjenë të bindur për atë që doje Ti t'i bindje, dhe as treguan padurim ndaj asaj që Ti doje të pritej me padurim. Në vend të kësaj iu përveshën kufomës[1077] dhe merituan turp duke ngrënë prej saj, e u bashkuan në dashurinë ndaj saj.

Kur dashuron dikush një gjë, zemra e tij verbohet e sëmuret. Shikon edhe më pas, por me sy të sëmurë, dëgjon edhe më pas, po me veshë të shurdhuar. Pasionet e bëjnë copë e çikë mençurinë e tij, bota e vdes zemrën e tij e mendja i digjet pa pushim nga dëshira; në këtë mënyrë, bëhet skllav i saj e i kujtdo tjetri që ka të bëjë me të. Sa herë që kthehet, kthehet drejt saj, e sa herë që vazhdon, vazhdon drejt saj. Asnjë ndalim prej Zotit s'e bën të heqë dorë, e as pranon këshillë nga ndonjë predikues. I sheh ata që janë kapur në pakujdesi, po nuk nxjerr qortim, as kthehet në rrugën e mbarë.

**Lidhur me vdekjen**

Ajo që ata shpërfillën, u bie mbi kokë. Papritur vjen ndarja nga kjo botë, ku ndiheshin aq të sigurtë, dhe bashkë me të vijnë edhe gjërat që ishin thënë rreth botës tjetër. Sa e vështirë është të tregohen ato që u ndodhin gjatë kësaj rruge! Në çdo anë kanë ankthin e vdekjes dhe pikëllimin[1078] për humbjen e kësaj bote, e kjo i bën të ngathët gjymtyrët e tyre dhe ua ndërron ngjyrën e fytyrës.

Dhe vdekja e shton akoma më shumë presionin mbi gjahun e saj. Herë-herë hyn midis tij e fuqisë së tij për t'u shprehur, ndonëse ai ndodhet shtrirë mes njerëzve të tij duke i parë me sytë e tij dhe duke dëgjuar me veshët e tij, me mendjen në vend e me intelekt të plotë. Atë kohë sjell ndërmend si e shpenzoi jetën e me ç'punë e mbushi kohën; kujton pasurinë që ka mble-

[1076] Parajsën.

[1077] Së kësaj bote.

[1078] Për mundësitë e humbura në këtë botë për të bërë mirë dhe për të jetuar një jetë të pastër e të devotshme.

dhur duke nxjerrë sytë për kërkimin e fitimin e saj, qoftë me nder apo gjëra të dyshimta. Tani e kanë vënë poshtë pasojat e mbledhjes së saj e po bëhet gati ta braktisë e t'ua lërë atyre që mbeten pas tij. Ata do gëzojnë e fitojnë prej saj.

Sa lehtësisht do ta fitojnë të tjerët, po për vetë atë do bëhet zgjedha, nga e cila s'do mund t'i lirohet më zverku. I mbetet vetëm të kafshojë gishtat me dhëmbë nga turpi për gjithçka që iu zbulua për gjërat në çastet e vdekjes. Dhe kështu, pështiroset nga gjithçka që lakmoi sa kohë që jetoi e nis t'i vijë keq pse s'i mblodhi në vend të tij ai që ia kishte zili dhe ishte bërë xheloz për shkak të tyre.

Po vdekja vijon punën me trupin e tij; dhe ja! nisin dhe veshët t'i sillen si gjuha[1079]. Dhe kështu mbetet shtrirë midis njerëzve, pa folur me gjuhën e tij dhe pa dëgjuar me veshët e tij, me vështrimin që e shetit mbi fytyra, duke vëzhguar lëvizjet e buzëve të tyre, por pa i dëgjuar fare çfarë thonë. Pastaj vdekja e rrit pushtetin e saj mbi të dhe ia merr dhe sytë, si i kishte marrë më parë dëgjimin. Vjen kështu çasti kur shpirti ndahet nga trupi e ai mbetet kufomë mes njerëzve të tij, që e ndiejnë veten të ndarë prej tij e i largohen me frikë. S'do mund t'i afrohet asnjë ngushëlluesi, as t'i përgjigjet ndonjë vizitori. Pastaj e shpien në një copë të vogël toke për t'ia dorëzuar pasojave të besimit e veprave të tij. Pastaj shterin dhe vizitat pak nga pak.

**Lidhur me Ditën e Gjykimit**

S'do ta shohë më njeri, derisa t'i afrohet fundit të saj[1080] ç'u shkrua e urdhërua, punët të përmbushin caqet që u janë caktuar, pasardhësit t'u bashkohen paraardhësve dhe gjithçka të shkojë drejt ringjalljes së krijimit të Tij, ashtu siç vendosi Ai. Pastaj Ai do ta tronditë qiellin e do ta çajë më dysh[1081], do tundë dheun e do ta kthejë përmbys, do t'i çrrënjosë malet e do t'i hallakatë andejkëtej duke i përplasur e thërmuar me njëri-tjetrin me Fuqinë dhe me Pushtetin e Tij.

Atëhere do të nxjerrë nga gjiri i tyre këdo që ata mbajtën brenda, pastaj do t'i ripërtërijë pas një kapitjeje shumëvjeçare e do t'i mbledhë

[1079] Nuk funksionojnë më.

[1080] Aludohet për Ditën e Gjyqit të Fundit.

[1081] Aludohet shkatërrimi i Sistemit Diellor, dalja e lëmshit tokësor nga orbita dhe shpërbërja e tij në fragmente.

bashkë, pasi i kish hapërdarë gjithandej. Pastaj do t'i marrë një nga një për t'i pyetur për veprat e tyre të fshehta dhe për mendimet e tyre sekrete. Pastaj do t'i ndajë në dy grupe, duke shpërblyer njërin e ndëshkuar tjetrin. Të bindurit do t'i shpërblejë me afërsinë e Tij dhe do t'i mbajë përherë në shtëpinë e Tij, prej nga s'largohet më asnjë banor. Gjendja e tyre nuk do të pësojë më ndryshime, nuk do t'i torturojë më frika, nuk do t'u bjerë më lëngatë mbi kokë, nuk do t'u kanoset më asnjë rrezik, dhe nuk do ndiejnë më nevojën për të udhëtuar[1082].

E sa për mëkatarët, ata do lihen në vendin më të keq, me duart lidhur pas qafe, balluket të mpleksura për këmbësh, veshur me këmisha katrani e me rroba që marrin përherë trajta të reja nga gjuhët e kuqe të flakëve. Do jenë vazhdimisht në ndëshkim e zjarri zhuritës nuk do ketë për ta asnjë pikë mëshire. Dyert nuk do hapen më kurrë për ata që ndodhen prapa tyre, dhe nga brenda do ngrihen veç britma ngjethëse, ulërima, flakë dhe zëra të frikshme. Bujtësit e këtij vendi s'do mund të largohen më prej tij. S'ka çmim t'i lirojë të burgosurit në të, dhe s'ka gjë që do mund t'ua priste prangat. Kjo shtëpi nuk ka moshë, që të mund të shpresohet prishja e saj, dhe as ndonjë cak kohor, që do mund të kapërcehej.

**Pjesë e po asaj ligjërate për Profetin e Shenjtë**

Ai e trajtonte këtë botë si të dyshimtë dhe e gjykonte si të ulët, e mbante si të përbuzshme dhe e urrente. Ai mendonte se Zoti e kishte mbajtur larg saj me qëllim[1083] dhe ua kishte shpalosur të tjerëve me përbuzje. Kjo e mbajti larg saj zemrën e tij, syrgjynosi kujtimet e saj nga mendja e tij e bëri që joshjet e saj të mbeteshin të fshehta për sytë e tij, në mënyrë që të mos mund të merrte prej saj veshje, as të shpresonte për të qëndruar në të. Ai pruri nga Zoti thirrjen[1084], e këshilloi popullin e tij si paralajmërues[1085] e i ftoi njerëzit për në Parajsë si kasnec i lajmeve të reja dhe të mira.

**Për pasardhësit e Profetit të Shenjtë**

Ne jemi pema e Profetësimit, burimi i mençurisë dhe vendi ku ruhet

[1082] Nga një vend në një tjetër.

[1083] Që ta rriste nderin dhe lavdinë e tij.

[1084] Kundër kryerjes së mëkateve.

[1085] Për ndëshkimin e rëndë Hyjnor.

Mesazhi Hyjnor e ku zbresin engjëjt e Tij. Mbështetësit dhe përkrahësit tanë shpresojnë mëshirë, dhe ata që na urrejnë e na janë armiq presin ndëshkim.

## Ligjërata 110

*Lidhur me Islamin*

Rrugët më të mira, që zgjedh kërkuesi i afrisë me Zotin për t'u futur në mbretërinë e Tij, janë besimi te Zoti e te Profeti i Tij e lufta për çështjen e Tij[1086], që është maja e Islamit; besimi dhe rikthimi i shpeshtë te shprehjet e Dëlirësisë Hyjnore[1087], që kanë konceptet bazë e më të natyrshme të fesë së ummetit Islam; kryerja rregullisht çdo ditë e faljeve, që është vet shpirti i fesë; pagesa e Zekatit, që është detyrë e pashmangshme e muslimanëve; agjërimi gjatë muajit të Ramazanit, që të pajis me mburojë ndaj ndëshkimeve të rënda të Zotit; kryerja e Haxhxhit në shtëpinë e Zotit[1088] dhe Umreja[1089] e Tij, që janë dy akte që shmangin varfërinë dhe lajnë shpirtin nga mëkatet; respektimi i farefisit dhe ndihma për të afërmit e skamur, që shtojnë pasurinë dhe zgjatin jetën; dhënia e lëmoshës pa bujë, që të ruan nga difektet; dhënia e lëmoshës publikisht, që të shpëton nga vdekja e keqe dhe e mundimshme; si dhe qenia i sjellshëm, i gjindshëm e i dobishëm ndaj krijesave të tjera të Zotit, që të mbron nga rënia në mjerim dhe në sy të keq.

**Lidhur me Kur'anin e Shenjtë dhe Sunnetin**

Kujtojeni e lëvdojeni Zotin sa më shpesh, sepse ky është kujtimi më i mirë; përma-lluni për atë që i është premtuar[1090] besimtarit të devotshëm, se premtimi i Tij është premtim që mbahet; përmbajuni rrugës së Profetit, se ajo është rruga më e shquar; ndiqni *Sunnet*in e Profetit, se ai tregon më të drejtën

[1086] Xhihadin.

[1087] Në arabisht, *Kelimet ul-Ihlas*, që përfshin dëshmitë e famshme të përkushtimit 'Eshhedu en la ilahe il-l'Allah' (Nuk ka zot tjetër, përveç Zotit) dhe 'Eshhedu enne Muhammed er-Resul ul-Llah (Muhammedi është Profeti i Tij).

[1088] Në Qa'be.

[1089] Pelegrinazh i shkurtuar në Qabe, që nuk përkon në kohë me shtegtimin që kryhet drejt saj rregullisht çdo vit (Haxhin).

[1090] Për Parajsën.

e të gjitha sjelljeve; mësojeni Kur'anin, sepse ai është ushqimi më i mirë i mendjes; kërkoni shërim nga drita e tij, se ajo është kura më e mirë e zemrës; e thuajeni bukur përmbajtjen e tij, që është rrëfimi më i mrekullueshëm. Dijetari që nuk vepron në pajtim me njohuritë e tij, vepron si ai injoranti i hallakatur, që s'e gjen dot ngushëllimin në padijen e tij. Thirrja që Zoti i bën të mësuarit është më kërkuese dhe zhgënjimi prej tij është më i madh, prandaj dhe meriton të bëhet më me faj përpara Zotit.

## Ligjërata 111

***Për kujdesin që duhet patur nga kjo botë***

E kredhur në epshe dhe e pëlqyer për gëzimet e momentit, kjo botë është e lemerishme në ëmbëlsinë e gjelbërimin e harlisur të saj. Ajo mrekullon me gjërat e vogla të saj. Shpresat false janë qëndimat e saj e iluzionet janë zbukurimet e saj. Gëzimi i saj është jetëshkurtër e mjerimi i saj është i pashmangshëm. Ajo është e rreme, e dëmshme, e paqëndrueshme, prishëse, e shtershme, me prirje rrënonjëse, makute e shkatërrimtare. Sapo përqafonjësit e saj dhe të lumturuarit prej saj arrijnë cakun e dëshirave të tyre, ajo i flak befas në mjerim. Atëhere gjendja e tyre bëhet ashtu siç e përshkruan Zoti në Kur'an:

**"Si uji që Ne e lëshojmë nga qielli për t'iu futur bimësisë së tokës; e kjo pastaj shndërrohet në degë të thara që era i hallakat; se Zoti ka pushtet përmbi çdo gjë."**

(Kur'ani, 18:45).

Asnjë njeri nuk gjen gëzim nga kjo botë, se veç lot i vijnë prej saj; askush s'i gëzon dot të mirat e saj përjetë, se vjen një kohë kur do ndeshet patjetër me të ligat e saj. Askush nuk pret prej saj ndonjë shi të lehtë paqëtimi, sepse mbi këdo do derdhet i vrullshëm rrebeshi i rëndë i mjerimit. Është në natyrën e saj që të të japë mbështetje në agim, dhe të mos të të njohë fare më të errur. Nëse njëra anë e saj është e ëmbël dhe e pëlqyeshme, tjetra është e hidhur dhe plot brenga.

Askush nuk shijon kënaqësi nga freskia e saj, askujt nuk i kursehet helmi i përballjes me lojën e saj, dhe askush nuk mund ta kalojë mbrëmjen mbështjellur nën krahët e paqes, pa patur kaluar kalvarin e ankthit gjith'

mëngjesin. Ajo është e gënjeshtërt dhe çdo gjë e saj është veç truk. Ajo prishet shpejt dhe çdo gjë e saj është e destinuar të vdesë. Nuk ka gjë të mirë në ç'jep ajo, përveç kur të jep rast për punë të devotshme. Ai që merr pak prej saj, mbledh shumë nga ajo që të jep siguri, dhe ai që merr shumë prej saj, mbledh shumë nga ajo që të shpie në mjerim. Vjen koha dhe të gjithë ndahen nga ç'kanë mbledhur në të. Sa shumë njerëz janë mbështetur mbi to e vuajtën për to. Sa shumë njerëz ndiheshin të qetë me to e ato u dhanë shtymën. Sa shumë njerëz ndiheshin dinjitozë me to e ato i çnderuan. Dhe, sa shumë njerëz ishin krenarë për to e ato i mbuluan me turp.

Sjellja e saj është e ndryshueshme. Jeta që ajo jep është e ndyrë. Uji i saj i ëmbël është i helmët. Embëlsia e saj është si e mirrhas[1091]. Ushqimi i saj është i molepsur. Mjetet e saj janë të pafuqishme. Jeta në të është nën sulmet e vdekjes. Shëndeti në të shndërrohet në lëngatë. Mbretërimi i saj është caktuar të shembet. Ai që ndihet i fuqishëm në të, ka me vete farën e disfatës. Ai që është pasuruar në të, do përballet me rrënimin. Në të, fqinjët kërcënohen nga grabitja.

A nuk jeni duke banuar ju në shtëpitë e atyre që ishin përpara jush? Të atyre që ishin më të moshuar dhe që kanë lënë pas gjurmët më të mira? Të atyre që ambiciet i kishin më të mëdha, numrin më të shumtë e ushtritë më të fuqishme? Sa shumë iu përgjëruan ata kësaj bote dhe sa shumë vend i dhanë, mbi çdo gjë! Pastaj e lanë, pa marrë me vete asgjë që do mund t'i ndihmonte për t'ia dalë mbanë, dhe pa asnjë mjet, prijës apo mundësi, që do t'ua bënte udhëtimin më të lehtë[1092].

Keni dëgjuar njeri t'ju thotë që bota ka qenë të paktën një herë aq bujare, sa t'i paguajë çmimin e çlirimit[1093], ose t'i ketë dhënë ndonjë mbështetje e t'i ketë siguruar shoqëri të mirë dhe të dhembshur? Përkundrazi! Ajo i futi të gjithë në telashe, i bëri të pafuqishëm me anë të mjerimeve, i mbajti nën frikën e përhershme të katastrofave, i flaku përdhé, në baltë, i dërrmoi me thundrat e saj dhe u ndihmoi trilleve të kohës kundër tyre. Ju e keni parë me ç'ftohtësi i ka pritur ajo ata që iu afruan, e fituan dhe e përvetësuan, sapo erdhi koha të ndaheshin prej saj njëherë e përgjithmonë. A u dha ajo zahiré tjetër, përveç zisë së bukës? A i vuri të rrinë në vende më të bollshme, sesa ç'u dha në të vërtetë? A u dha dritë në vend të errësirës? A u dha tjetër gjë,

[1091] Lloj bime e families së kamforës, fryti i së cilës ka aromë të këndëshme, por është helmues.

[1092] Flitet për udhëtimin në përjetësi, konkretisht për në Parajsë.

[1093] Nga Skëterra.

veç pendimit, në ditët e tyre të fundit? Kjo është ajo, që ata e lakmuan aq shumë? Ajo, me të cilën ata mbetën të kënaqur dhe për të cilën kanë patur kaq shumë lakmi e dëshirë? Sa e pabesë u tregua kjo banesë e tyre për ta[1094]! As që mund ta mendonin të ishte kështu, kaq e lemerishme!

Ju duhet ta dini, si e dini në fakt, se do t'ju duhet ta lini këtë botë e të ndaheni prej saj. Sa kohë jeni në të, pranoni mësime vetëm nga ata 'që s'njohin tjetër, veç rregullin e më të fortit'[1095] në këtë jetë, ndonëse i shikonit edhe ata tek shkonin në varreza, jo vetëm për të tjerët, sigurisht. Dhe mbeteshin në varre edhe ata, po aspak si vizitorë. Edhe për ta u bënë gropa midis dheut të zi e u përgatitën qefine prej pluhurit të tij. Fqinjët e tyre tashmë janë bërë kocka më të vjetra, e nuk i kthejnë përgjigje asnjë vizitori, as u shmangen brengave më, as e kanë më mendjen në procesionet e panumërta funerale.

Ata nuk ndihen të lumturuar kur i lag shiu e as dëshpërohen kur bie zi buke. Janë bashkë të gjithë, e secili më vete. Janë pranë e pranë, por s'takohen dot. Janë të duruar dhe s'kanë urrejtje. Janë injorantë dhe nuk bëjnë më dot të liga. Aty s'njihet më frika e telasheve dhe as shpresa që të shmangesh prej tyre. Aty ndërrohet shpina e dheut me barkun e tij, vendi i bollshëm me ngushticën, familja me vetminë dhe drita me terrin. Aty vihet ashtu siç iket prej andej - me këmbët zbathur e trupin zhveshur. Prej këtej nisemi drejt jetës së përtejme e drejt shtëpisë së përjetshme, duke marrë me vete veç ç'kemi bërë, ashtu si ishte Vullneti i Zotit:

**"Ashtu siç e bëmë krijimin e parë, ashtu do ta rikthejmë[1096]. Ky është premtimi që kemi bërë e që Ne po e mbajmë."**

(Kur'ani, 21:104).

## Ligjërata 112

### *Mbi Engjëllin e Vdekjes dhe largimin e shpirtit*

A e ndjeni kur Engjëlli i Vdekjes hyn në shtëpi? A mund ta shikoni, ndërsa i merr frymën ndokujt? Si arrin që t'ia marrë jetën një embrioni në mitrën e nënës së tij? Mos vallë u fut përmes ndonjë pjese të trupit të saj,

[1094] Që nuk e gjykojnë këtë botë si shkatërruese e prishëse e që ushqejnë shpresa prej saj.

[1095] Kur'ani, 41:15.

[1096] Bëhet fjalë për rikrijimin në Ditën e Gjyqit të Fundit.

apo ishte shpirti që iu përgjigj thirrjes së tij me lejen e Zotit[1097]? Apo ndodhet së bashku me të në kavitetin mëmësor? Si mundet një, që është i paaftë të përshkruajë cilësitë e një krijese si kjo[1098], të mund të përshkruajë cilësitë e vetë Zotit?

## Ligjërata 113

***Për këtë botë dhe banorët e saj***

Unë ju paralajmëroj për botën si strehën e gjithçkaje të paqëndrueshme. Ajo s'është vend për t'u banuar. Ajo e zbukuron veten me ëndrra dhe të fut në ëndërrime me bukuritë e saj. Ajo si shtëpi është e përbuzur në sytë e Zotit. Prandaj e përzien Ai në të të ligjshmen e saj me të paligjshmen e saj, të mirën e saj me të keqen e saj, jetën e saj me vdekjen e saj dhe ëmbëlsinë e saj me helmin e saj. Zoti s'e ka mbajtur të pastër për dashuruesit e tij, e as ka qenë dorështrënguar me të ndaj armiqve të Tij. Mirësia e saj është e kursyer. E keqja e saj është e kudondodhur dhe fare pranë. Arsenalet e saj sa vijnë e pakësohen e autoriteti i saj është në rrënim. Banorët e saj ndodhen përballë shkatërrimit. Ç'të mirë ka një shtëpi, që shembet si një ngrehinë rëre, apo një jetë që ikën fluturimthi si një shetitje e shkurtër, që befas mbaron e ndërpritet mu në mes, sepse i shterojnë rezervat?

Përfshini në kërkesat tuaja[1099] gjërat që Zoti jua ka bërë të detyrueshme. Kërkoni nga Ai t'ju përmbushë ç'ju ka urdhëruar të bëni. Bëni që veshët tuaj t'ia dëgjojnë zërin vdekjes, përpara se ajo t'ju thërrasë. Vetëm zemrat e të përkorëve vajtojnë në këtë botë, edhe pse në pamje mund të qeshin, vetëm pikëllimi i tyre rritet, edhe pse mund të duken të lumtur. Përçmimi i tyre për vetveten[1100] është i madh, edhe pse mjetet e jetesës që u janë dhënë mund të jenë të lakmueshme. Kurse nga ju dhe zemrat tuaja është zhdukur fare kujtimi i vdekjes. Ju e ushqeni veten me shpresa të gabuara, prandaj ju sundon më shumë kjo botë sesa tjetra, ndërkohë që fundi i afërt i saj ju largon edhe më shumë nga bota e pritshme e jetës tjetër. Ju u bëtë vëllezër në fenë e Zotit, po njerëzit e këqij dhe

[1097] Për të dalë jashtë trupit të mëmës.

[1098] Bëhet fjalë për Engjëllin e Vdekjes dhe mënyrën se si e kryen punën e tij.

[1099] Që i drejtoni Zotit për t'ju ndihmuar.

[1100] Punët e tyre të mira u duken të pamjaftueshme e nuk ngushëllohen e nuk e humbin mendjen nga asnjë e mirë e kësaj bote.

qëllimet e mbrapshta ju ndanë nga njëri-tjetri. Dhe kështu, ju s'e mbani më hallin e njëri-tjetrit, as e këshilloni më njëri-tjetrin, as shpenzoni për njëri-tjetrin, dhe as e doni më njëri-tjetrin.

Ç'po ngjet kështu me ju? Ndiheni të kënaqur me atë pak gjë, që ju dha kjo botë, e nuk ju hidhërojnë fare gjithë ato gjëra të botës tjetër, që i humbisni! Ajo pak gjë e kësaj bote, që humbisni, ju dhemb shumë e, sapo ju shqitin diçka nga duart, nuk mund ta fshihni dot në fytyrat tuaja e në mungesën e durimit; sikur kjo botë të ishte banesa juaj e përhershme e sikur pasuria e saj të qëndronte përgjithmonë me ju! Asgjë s'e pengon çdonjërin prej jush t'i nxjerrë të metat shokut, veç frikës mos ai i nxjerr të njëjtat të meta. E kështu vendosni bashkarisht ta braktisni botën tjetër për të dashuruar këtë botë. Feja juaj është bërë si ajo lëpirja me gjuhë. E sa për porositë e urdhrat e Zotit, ju silleni si ai çiraku që s'ndien më nevojë të punojë, ngaqë ia ka dalë ta bëjë ustain të kënaqur me bëmat e mendimet e tija.

## Ligjërata 114

### *Lidhur me përkorjen, drojën nga Zoti dhe rëndësinë e të punuarit për botën tjetër*

Lëvduar qoftë Ai, Që e pason lëvdatën me bujari e bujarinë me mirënjohje. Lëvduar qoftë Ai për dhuratat që na bën e sprovat ku na fut[1101]. E duam ndihmën e Tij për të na ruajtur nga zemra që u bindet gjërave të urdhëruara me ngathtësi, dhe gjërave që duhen shmangur me shpejtësi. E duam ndjesën e Tij për atë[1102] që mbulon dija e Tij e ruhet në dokumentin e Tij, i cili s'lë jashtë asnjë njohuri e s'ka asnjë mungesë. Besojmë në Zotin me besimin e atij që e ka parë të panjohurën dhe e ka marrë dhuratën e premtuar, si dhe me besimin që dëbon çdo dyshim me fuqinë e tij bindëse e largon me pastërtinë e tij çdo besim në shokë të Zotit.

Dëshmojmë se nuk ka zot tjetër përveç Zotit, si i Vetëm Që s'ka partner. Dëshmojmë se Muhammedi është shërbëtori e Profeti i Tij, Zoti e bekoftë atë dhe pasardhësit e tij. Këto janë dëshmitë që lartësojnë vlerat e fjalës dhe shtojnë vrullin e veprimit. Balanca ku ato vihen, nuk bëhet më e lehtë[1103] dhe balanca, nga

[1101] Për të na vënë në provë.

[1102] Shkelje, mëkat.

[1103] Aludohet për epërsinë e Islamit ndaj besimeve të tjera.

ato hiqen, nuk bëhet më e rëndë[1104].

**Thirrje njerëzve për përkushtim**

O shërbëtorë të Zotit, ju këshilloj të druheni prej Zotit, Që është shtegu më i mirë për në përtej-jetë dhe garanti i rikthimit tuaj[1105]. Përmes tij do mbërrini synimin tuaj[1106] e do keni rikthim të suksesshëm. Kështu bëri thirrje dëgjuesi më i mirë[1107] dhe thirrësi shpalli e shpjegoi. Ai që ia vuri veshin për ta dëgjuar, e dëgjoi, dhe ai që e dëgjoi, mbajti mend e bëri siç i thanë.

O krijesa të Zotit! Ju e dini si i ka mbrojtur frika e Zotit ata që Ai ka dashur nga gjërat e paligjshme. Ajo ua dha zemrave të tyre drojën e nevojshme për t'i kaluar netët zgjuar[1108] dhe ditët në etje[1109]. Ajo i bëri ta gjejnë kënaqësinë përmes mundimit dhe ujin e bollshëm përmes etjes. Ata e kanë parë të afërt vdekjen, prandaj dhe nxitojnë për punë të mira. Ata s'iu shtruan epsheve të tyre, prandaj dhe s'ia ndajnë sytë vdekjes.

Kështu pra, kjo botë është vendi i vdekjes, mjerimit, ndryshimit dhe mësimit. Koha e ka ngritur krahun e saj e kosa e saj e vdekjes s'gabon në shenjë, po bën plagë që s'shërohen; ajo e helmon jetën me vdekje, shëndetin me lëngatë dhe sigurinë me ankth; është hamësja që nuk ngopet kurrë dhe pirësja që nuk e shuan etjen kurrë.

E sa për mjerimin, ky nis me atë që njeriu mbledh për të mos e përdorur dhe ndërton për të mos e banuar[1110]. Pastaj vjen koha e ai i shkon Zotit, pa marrë me vete as pasuri, as ndërtime. E sa për ndryshimin, kujtoni njerëzit që ishin për t'u mëshiruar e u bënë për t'u patur zili, apo ata që ishin për t'u patur zili e u bënë për t'u mëshiruar, sa humbën kamjen dhe i mbytën hallet. E sa për mësimin, njeriu e gjen në dëshirën që s'arriti, edhe pse ishte aq pranë realizimit, se vdekja u tregua më e shpejtë dhe ia prishi planet; për pasojë, ndodh shpesh herë që dëshira të mos plotësohet dhe që dëshiruesi të

[1104] Po të hiqet fryma e këtij besimi nga jeta e njeriut, në të nuk mbetet më asgjë e dëlirët dhe e rëndësishme.

[1105] Në jetë.

[1106] Parajsën.

[1107] Profeti i Zotit, që i ka dëgjuar dhe përçuar më mirë tek njerëzit ligjet dhe udhëzimet e Zotit.

[1108] Në lutje ndaj Tij.

[1109] Për të vepruar e kryer detyrat kundrejt Zotit dhe njerëzve të tjerë.

[1110] Pra mbledh pasuri e bën ndërtime përtej nevojave të kësaj jete, nisur nga ambicje e aspirata, që nuk kanë asnjë vlerë e dobi për jetën e përjetshme.

mos kursehet. Zot i Madh! sa mashtruese janë punët e kësaj bote, sa shumë e tërbon etjen shuarja e saj me të, dhe sa shumë diell ka në hijen e saj! Ajo që afrohet[1111] nuk mund të sprapset, e ai që largohet nuk kthehet më. Lëvduar qoftë Zoti, për afërsinë e të gjallit me të vdekurin, sepse njëri do shkojë tek tjetri; lëvduar qoftë Zoti për largësinë e të gjallit nga i vdekuri, se me të largon njërin prej tjetrit[1112].

Sigurisht, asgjë nuk është më e keqe se e keqja, përveç ndëshkimit të saj[1113], dhe asgjë nuk është më e mirë se e mira, përveç shpërblimit të saj[1114]. Ajo që dëgjohet në këtë botë është më e mirë sesa ajo që shikohet[1115], ndërkohë që çdo gjë e botës tjetër është më e mirë kur shihet sesa kur dëgjohet[1116]. Pra, kënaquni me më shumë dëgjim se me të parë, si dhe me lajmin e së panjohurës[1117]. Ta dini që çka është e paktë në këtë botë dhe e shumtë në tjetrën, është më e mirë se çka është e shumtë në këtë botë dhe e paktë në tjetrën. Shihni se sa shumë raste ka, kur ajo që është e paktë jep fitim, dhe ajo që është e shumtë bën dëm.

A s'e shihni se ajo që ju është lejuar të bëni, është më e paktë se ajo që duhet të shmangni, dhe se ajo që ju quhet e ligjshme, është më e gjerë se ajo që ju quhet e ndaluar? Prandaj hiqni dorë nga e pakta për atë që është shumë, dhe nga ajo që është e kufizuar për atë që është e gjerë. Zoti jua ka garantuar mjetet e jetesës e ju duhet vetëm të veproni. Pra, pse të jepemi kokë e këmbë pas asaj që na është siguruar e të lëmë pa kryer për hir të saj atë që na kërkohet të bëjmë?

Po, për Atë Allah! Është dyshimi ai që ju ka vënë poshtë dhe e ka lëkundur sigurinë tuaj. Ankthi juaj i vërtetë është bërë gjëja e siguruar e ju s'lini gjë pa bërë që të merrni sa më shumë prej saj, aq sa keni braktisur dhe atë që kishit detyrim. Prandaj nxitoni të bëni punë të mira dhe kijeni frikë befasinë e

[1111] Vdekja.

[1112] I gjalli nuk mund të takojë me vullnetin e vet atë që ka pushuar së jetuari.

[1113] Nga Zoti.

[1114] Nga Zoti.

[1115] Në këtë botë nuk i duhet besuar asaj që shikon, por këshillave të urta dhe mësimeve të Zotit rreth natyrës së vërtetë të saj. Përveç kësaj, mund të dëgjohen shumë më tepër përvoja se ç'mund të shikohen e përjetohen.

[1116] Gjuha është e varfër për të pasqyruar me vërtetësi bekimet e botës tjetër. Kushdo do zhgënjehet nga mundësitë shprehëse të saj kur ta shikojë atë botë me sytë e tij. Përveç kësaj, shikimi i një bote të tillë mund të realizohet vetëm duke qenë në të.

[1117] Të sjellë nga Profeti i Shenjtë.

vdekjes, sepse nuk mund të shpresohet për rikthim të viteve, ashtu si mund të shpresohet për rikthim të mjeteve të jetesës. Çfarëdo që mund të mungojë në mjetet e sotme të jetesës, mund të shpresohet nesër, më me bollëk; por ajo që është humbur nga vitet, s'ka më shpresë të rikthehet në të ardhmen. Shpresë mund të ketë vetëm për atë që pritet që të vijë, kurse vendin e gjërave të shkuara e zë vetëm zhgënjimi. Pra,

**"kijeni Zotin frikë, se nga Ai duhet pasur; dhe vdisni vetëm si muslimanë."**

(Kur'ani, 3:102).

## Ligjërata 115

*Duke kërkuar shiun*

O Zoti im! Malet tona janë tharë dhe toka është shkrumbuar. Gjedhët tona të etuara enden të shastisura në vathat e kullotat e tyre dhe rënkojnë siç rënkojnë nënat për fëmijët e tyre të vdekur. Janë lodhur nga të shkuarit livadh më livadh, të përmallura për vende me ujë e gjelbërim. O Zoti im, ki mëshirë për rënkimin e vajin e tyre dhe për mallin e përmallimin e tyre. O Zoti im, ki mëshirë për hutimin e endjes së tyre e për vajtimin e stallave të tyre.

O Zoti im, ne Ty të jemi drejtuar, kur na kanë pllakosur vite thatësire si vargje deveshë kockë e lëkurë[1118], dhe kur retë e shiut na kanë harruar. Ti je shpresa për të dëshpëruarin e ndihma për atë që e kërkon. Ty të përgjërohemi tani që njerëzit i kanë humbur shpresat, që retë na kanë lënë e bagëtia po na ngordh: Mos na kap me punët tona e mos na mbërthe me mëkatet tona, po derdhe mëshirën Tënde përmbi ne përmes reve plot me ujë, lulëzimit të ushqyer nga shiu, gjelbërimit të mrekullueshëm, dhe rrebesheve të rënda, që ia kthejnë jetën sërish gjithçkaje të vdekur e që na sjellin sërish çdo gjë të humbur!

O Zoti im, lëshoje shiun që na jep jetë e na flladit, dhe që na ngjall burimet e rrjedhjet e bollshme, të pastërta, të hareshme, të begatshme, fuqidhënëse e të shpërndara gjithandej. Gjelbërimi do harliset, degët do rëndohen nga frutat dhe gjethet do prarohen. Përmes tij do ringjallësh më të dobtit e

[1118] Vite që nuk japin asgjë, tamam si këto deve që nuk vlejnë më për asgjë.

krijesave të Tua e do sjellësh në jetë përsëri qytetet e Tua të vdekura.

O Zoti im, lëshoje shiun që të mbushë me bimësi të gjelbër pllajat tona, t'u japë lumenjve tanë vorbulla uji e viseve tona jeshillëk, pemëve bollëk e gjedhëve mbarësi, vendeve tona më të larguara lagështirë dhe zonave tona të zhuritura njomësi; jepu jetë universit tënd të mjerë e kafshëve e shtazëve të Tua, me mirësinë Tënde të pafund e me bujarinë Tënde të pamatshme. Derdhe shiun mbi ne - të paprerë, të rëndë e lagës deri në palcë; që njëra valë e tij të përplaset pas tjetrës, që njëra pikë e tij të shtyjë tjetrën, deri sa të krijojë një çurkë të vetme; që vetëtimat e reve të mos jenë të rreme; që faqet e tyre të mos jenë shterpë dhe vetëm re të bardha e të hallakatura; e që rrebeshi i tyre të mos jetë i lehtë. Vetëm kështu do lulëzojë me gjelbërim të harbuar çdo gjë e prekur nga uria e kështu do risjellë në jetë hareja e tij çdo gjë të zhuritur nga etja. Sigurisht, Ti do ta derdhësh shiun, pasi njerëzit t'i kenë humbur shpresat. Dhe bashkë me të do derdhësh edhe Mëshirën Tënde, sepse Ti je Ruajtësi, je Ai që meriton të madhërohet.

Shënim i Sejjid Raziut, që shpjegon shprehjet e mrekullueshme të kësaj ligjërate: Fjalët e Prijësit të Besimtarëve '*Inahat Xhibaluna*' do të thonë male që kanë marrë të plasaritura për shkak të thatësirës. Thuhet '*Insaha es-Saub*' për diçka ose dikë që është munduar; thuhet gjithashtu '*Insaha-an-Nabt*' ose '*Saaha*' ose '*Savvaha*' kur bimësia vyshket dhe thahet.

Fjalët e tij '*We Haamat Dawabbuna*' kanë kuptimin 'i etuar', kurse '*Hajam*' do të thotë 'etje'.

Fjalët e tij '*Hadabir us-Sinin*' përmbajnë shumësin e '*Hidbaar*' dhe do të thonë 'deve e dobësuar nga të ecurit e gjatë'. Pra, Imam Aliu krahason vitin me thatësirë me një deve të tillë. Poeti Arab Zur-Rumma ka thënë:

*Deveja dihat e ligur, përdhé shtrirë,*
*Etje të zhuritur gjerb në shkretëtirë;*
*Pret edhe përtypet. Pastaj pi pak ujë,*
*që sërish të niset në të largëtën udhë.*

Në fjalët e tij '*We La Qada-in-Rababuhe*', '*Qada*' do të thotë 'pjesë, fragment i vogël i reve të hallakatura andej-këndej'.

Fjalët e tij '*We La Shaffanin Zihabuhe*' janë ekuivalente me '*Wa la Dhate Shafanin Zihabuhe*'. '*Shaffan*' do të thotë 'erë e ftohtë' dhe '*Zihab*' do të thotë 'shi i lehtë'. Ai e ka evituar fjalën '*Dhate*' sepse nënkuptohet nga dëgjuesi.

## Ligjërata 116

*Lidhur me turbullirat e pritshme dhe me Ditën e Gjykimit*

Zoti e dërgoi atë[1119] me thirrjen drejt së vërtetës dhe si dëshmitar për krijesat e Tij[1120]. E ai e përçoi Lajmin pa ngurrim e pa asnjë të metë e luftoi me mençuri dhe pa u fshehur pas shfajësimeve kundër armiqve të Tij në çështje Besimi. Ai është i parë ndër të gjithë ata që janë të përkushtuar, dhe udhëheqës për të gjithë ata që kërkojnë t'u dëftohet udha.

**Pjesë e po asaj ligjërate, në të cilën ankohet për njerëzit e tij**

Po të dinit ç'di unë për të panjohurën e mbajtur në mister, do kishit marrë rrugët me vaj e lotë në sy për bëmat tuaja, do t'i binit kokës me grushte nga pikëllimi, e do t'i braktisnit pasuritë tuaja pa ngurruar e pa kërkuar gjë tjetër në vend të tyre. Atëhere do kujdeseshit vetëm për veten dhe nuk do t'i kushtonit vëmendje njeriu tjetër. Por ju harruat ç'ju ishte thënë të kujtonit e u ndiet të sigurtë nga të këqijat, për të cilat jeni lajmëruar. Për pasojë, mendimet tuaja morën rrugë të shtrembër dhe punët tuaja u ngatërruan keq.

Prandaj dhe i përgjërohem Zotit t'ju ndajë nga unë e të më japë ata[1121] që kanë më shumë të drejtë sesa ju për të qenë pranë meje. Për Allah, ata ishin njerëz me mendje të ndriçuar, urtësi të përhershme e fjalë të vërteta. Ata i ndenjën larg rebelimit, ecën drejt me mësimet e Zotit dhe nxituan në udhët e gjera të Tij. Kështu shkuan ata në jetën tjetër të përjetshme dhe morën nderimet e larta që u takonin.

Për Allah, mbi ju do sundojë një djalosh nga fisi Thekif[1122], njeri i tep-

---

[1119] Profetin.

[1120] Për të dëshmuar nëse predikimet e tij ishin kuptuar nga njerëzit apo jo.

[1121] Këtu Imam Aliu e ka fjalën për bashkluftëtarët e Profetit dhe për shokët e tij, me të cilët kishte punuar në të kaluarën e që tani nuk ishin më gjallë. Në këto fjalë ndihet një zhgënjim tepër i madh, aq sa Imam Aliu i lutet Zotit për ta bashkuar me të ikurit nga kjo botë.

[1122] Kjo ligjëratë numërohet si një nga profecitë e mëdha të Imam Aliut. Djali ekstravagant, i pamoralshëm e me ecje lëkundëse është Haxhxhaxh bin Ebu Jusuf Thekafi, që u bë governator i Irakut në regjimin e kalifit Abdul-Malik bin Merwan. Ai ka qenë shumë mizor, ka vrarë më shumë se dyzetmijë vetë brenda një dite dhe ka torturuar shumë të tjerë. Ai ua mori irakenëve të gjitha tokat, kopshtet, pallatet, stolitë prej floriri e argjendi, bagëtitë e tërë pasuritë e tjera. Episodi me brumbullin e zi përmendet lidhur me disa hollësi të jetës së Haxhxhaxhit si dhe me shkakun e vdekjes së tij. Gjithë këto ngjarje janë nga faqet më të shëmtuara të historisë së Islamit. Duke folur për to, Ibn Ebi'l-Hadidi thotë se Imam Aliu e ka përdorur krahasimin me brumbullin e zi për të përqasur cilësitë prej llufitësi të çdo gjëje dhe gatishmërinë e këtij insekti për të ngrënë edhe hedhurina, kalbësira e pisllëqe, me ma-

rimit, pa karakter, i shthurur e me një ecje lëkundëse. Ai do përlajë bimësinë tuaj e do tretë dhjamin tuaj. Kjo është historia e brumbullit të zi, që mund ta vazhdojë vetë Ebu Wadha.

Shënim i Sejjid Raziut: '*Ebu Wadha*' nënkupton '*Khanfese*'[1123]. Në këtë shprehje Prijësi i Besimtarëve ka parasysh Haxhxhaxh bin Jusuf Thekafin, i cili pati me '*Khanfese*'-n një incident, që nuk është vendi këtu për ta rrëfyer[I].

---

[I]Incidenti është ky: Një ditë Haxhaxhi u ngrit për të thënë lutjet, kur një brumbull i zi fluturoi drejt tij. Haxhxhaxhi i nxori dorën përpara për ta larguar, por ai e pickoi. Nga kjo dora iu enjt dhe ai vdiq.

Ibn Ebi'l-Hadidi vë në dukje që 'Wadha' quhen edhe bajgat që mbeten ngjitur pas bishtit të kafshëve dhe që ky mbiemër është përdorur për të turpëruar Haxhxhaxhin.

## Ligjërata 117

***Duke qortuar dorështërnguarit***

Ju nuk shpenzoni pasuri për çështjen e Atij, Që jua dha, as i vini jetët tuaja në rrezik për hir të Atij, Që i krijoi. Ju gëzoni nderim midis të gjitha krijesave të Zotit vetëm përmes Tij, por nuk e nderoni Zotin përpara krijesave të Tij. Ju duhej të nxirrnit mësim nga fakti që zini vendet e atyre që i zinin para jush, si dhe nga vdekja e njerëzve tuaj më të afërm.

## Ligjërata 118

***Duke lëvduar bashkëpunëtorët e tij besnikë***

Ju jeni kështjella për të Vërtetën e të Drejtën e vëllezër në besim. Jeni mburoja për ditët e fatkeqësisë dhe të mundimeve dhe të besuarit e mi midis njerëzve të tjerë. Jeni fuqia ime kur luftoj renegatët, dhe shpresa ime për të fituar bindjen e atij që më afrohet. Më jepni, pra, mbështetje të pastër nga çdo dyshim, pa fshehur në të mashtrim, sepse unë jam më i preferuari nga të gjithë njerëzit.

---

kutërinë dhe lakminë e pangopur të Haxhxhaxhit, i cili e gjeti vdekjen pikërisht nga një insekt i tillë.

[1123] Brumbulli i zi.

## Ligjërata 119

***Imam Aliu i kishte mbledhur njerëzit për t'u bërë thirrje për xhihad[I], por ata heshtën për një copë herë të gjatë. Atëhere ai i pyeti: "Ç'është kështu me ju. Pse ju ka ikur goja?" Një grup prej tyre iu përgjigj: "Po të shkosh ti përpara ne do të vijmë pas". Atëhere[1124] Imam Aliu u tha këto fjalë:***

Ç'ka ndodhur kështu me ju? A s'jeni udhëhequr në rrugë të drejtë e a s'jeni këshilluar t'i përmbaheni vetëm asaj? A do të ishte vërtetë e urtë, që t'ju prija unë vetë në këto kushte? Puna e do të zgjedh me dorën time midis jush një burrë trim e guximtar e ky të niset. Nuk më shkon mua që ta lë ushtrinë, qytetin, thesarin publik, të ardhurën e tokës, ushtrimin e drejtësisë midis muslimanëve dhe kujdesin për kërkesat e ankesat, për t'i shkuar pas njërit apo tjetrit batalion, duke u hedhur andej-këndej, si ajo shigjeta e vetmuar dhe pa pendë në çantën e gjahtarit. Unë jam boshti i mullirit dhe gjithçka do vërtitet përreth meje, sa kohë që do ta ruaj këtë vend. Po sapo të largohem prej tij, qendra e rrotullimit do të shkojë diku tjetër e bashkë me të do zhvendosen edhe gurët e themelit. Për Allah, po të mos shpresoja në rënien dëshmor gjatë ndeshjes me armikun, siç është caktuar të jetë fati im, unë do t'ia kisha hipur kalit dhe do të isha nisur e s'do t'ju kërkoja më për sa kohë që Veriu të mbetej i ndryshëm nga Jugu.

Nuk sjell kurrfarë dobie numri juaj i madh, nëse në zemrat tuaja mungon uniteti. Unë ju kam çuar në rrugën e qartë, ku nuk humbet asnjë, përveç atyre që duan të humbasin vetë. Kush qëndron në të, arrin në Parajsë, kush i bën bisht e ka Skëterrën hak.

---

[I]Pas betejës së Siffinit, forcat e Mu'avies filluan të sulmonin qytete të ndryshme të zonës që ndodhej nën kontroll të Imam Aliut; atëhere ai u kërkoi irakenëve t'i ndalonin, po këta ngurruan me pretekstin se do ta ndiqnin pas, nëse do t'u printe vetë ai në ballë. Imam Aliu e mbajti këtë ligjëratë, për të treguar kufizimet e pozicionit të tij në këtë drejtim. Ai tregoi se, nëse do dilte vetë ai në fushatë, do pamundësohej qeverisja e punëve të shtetit, përveç faktit që armiku tashmë sulmonte nga anë të ndryshme. Por ç'mund të pritej tjetër nga ata që e shndërruan fitoren e Siffinit në disfatë e që u hapën dyert këtyre sulmeve!

---

[1124] Imam Aliu vlerësoi që fjalët që iu thanë ishin të sinqerta dhe shprehnin shqetësim.

## Ligjërata 120

***Lidhur me madhështinë e Ehli Beitit dhe rëndësinë e ligjeve të Islamit***

Për Allah, unë jam në brendësi të mesazheve të përçuara, të përmbushjes së premtimeve e të gjithë kuptimeve të fjalëve. Njerëzit e shtëpisë së Profetit zotërojnë dyert e urtësisë dhe fanarin e qeverisjes. Shtigjet e fesë janë veç një e udhët e saj janë të drejta. Ai që i ndjek, arrin[1125] dhe gjen[1126], e ai që u rri larg, humbet mendjen dhe pendohet.

Punoni për ditën kur do vihen në peshore punët që bëtë e kur do t'ju duhen zahiretë. Nëse urtësia e mendja s'i japin dot njeriut dobi e ndihmë, nuk ka si të presë ndihmë nga urtësia e mendja e të tjerëve, që i rrijnë larg e që s'i sjellin dobi. Prandaj kini frikë prej zjarrit me flakë të lubishme e bark të humnershëm, me veshje të hekurt, që s'i ndryshket kurrë, e që pi veç gjak të qelbëzuar. Dhe kini parasysh! Emri i mirë, që Zoti i Madh ia ruan njeriut[I] midis të ngjashmëve të tij, është më me vlerë se pasuria, që ai vetë u lë e për të cilën s'do t'ia dijë askush për nder.

[I]Kur dikush i jep dikujt sa është gjallë, ky i fundit ndihet i detyruar ndaj dhënësit. Kurse pasuria e marrë me forcë nuk e bën marrësin të ndihet i detyruar, e as të lëvdojë. E njëjta gjë ndodh dhe me atë që vdes. Pasardhësit e tij mendojnë se ajo që ai ka lënë prapa, është e drejta e tyre dhe se këtë të drejtë duhet ta gëzojnë sa më parë, prandaj nuk ndiejnë ndaj tij asnjë detyrim apo mirënjohje. Por nëse kjo pasuri do të ishte përdorur për një vepër të mirë, autori i saj do bënte emër dhe njerëzit do ta mbanin në gojë për mirë.

Një çift vargjesh persiane thotë:

*S'harrohet, kush përmallim e nam i lë pas vetes,*
*vdekja s'ia fshin dot emrin, kur fillin i pret jetës.*

[1125] Qëllimin.

[1126] Realizimin e objektivave

## Ligjërata 121

***Një nga bashkëluftëtarët[1127] e Imam Aliut u ngrit dhe i tha: "O Prijës i Besimtarëve, në fillim na e ndalove arbitrimin, kurse tani na jep urdhër ta pranojmë. Cila nga këto të dyja është e drejtë që të bëhet?" Imam Aliu përpoqi duart me njëra-tjetrën dhe tha me trishtim:***

Ky është shpërblimi nga ata që shkelin zotimet. Përpara se t'ju kërkoja t'i përmbaheshit arbitrimit, ju kisha prirë në një punë që ju s'e deshët[1128], edhe pse Zoti e kishte futur në udhë të mbarë. Po të kishit qenë të një mendjeje me mua, do t'ju kisha udhëhequr; po të ishit shtrembëruar, do t'ju kisha drejtuar; e po të binit në gabime[1129], do t'ju ndreqja. Kjo ishte rruga më e sigurtë. Desha nga ju kurim[1130], por doli se u bëtë lëngata ime, tamam si ai që nxjerr një gjemb me një gjemb tjetër, duke ditur që maja e gjembit përkulet drejt vetvetes[1131].

Për Allah, tani mjekët ndihen të dëshpëruar nga kjo lëngatë fatale, e ai që nxjerr ujë u rraskapit me litarin e këtij pusi. Ku janë ata që u ftuan në Islam dhe e pranuan?[I]Ata e lexuan Kur'anin dhe vendosën në pajtim me të; erdhën në beteja dhe në to u vërsulën si gamilet - nëna drejt të voglit të tyre; i nxorën pallat e tyre nga milli e u përhapën nëpër botë në grupe e falanga. Disa prej tyre mbijetuan, por lajmi i mirë i mbijetesës s'i gëzoi, ashtu si nuk i dëshpëroi as vdekja. Sytë e tyre janë zbërdhulur nga lotët. Barqet e tyre janë bërë petë nga agjërimi. Buzët e tyre janë tharë, për shkak të lutjeve të pareshtura. Ngjyra e tyre është e zbehtë nga të pagjumët, fytyrat e tyre mbajnë vulën e drojes nga Zoti. Këta janë shokët e mi, që s'janë më. S'është për t'u fajësuar që i kemi zili e jemi helmuar që na kanë lënë.

Sigurisht, Shejtani i bën të lehta rrugët e tij për ju dhe synon që t'i zgjidhë një e nga një nyjet e fesë e të mbjellë mes jush përçarje, në vend të

[1127] Kjo ndodhi pasi Imam Aliu u desh të pranonte arbitrimin nën presionin e një revolte të mundshme nga disa oficerë të tij, që kishin marrë shuma të majme nga Mu'avia.

[1128] Është fjala për luftën e Siffinit.

[1129] Mosbindje, shtrembërime e devijime të zakonshme e të vogla për një ushtri të madhe në kohë lufte, por jo si ato që u nxitën në mënyrë të organizuar në Siffin.

[1130] Ju duhej të ishit mjeti që duhej të kuronte mentalitetin e sëmurë të kombit dhe ta kthenit atë në rrugën e fesë së vërtetë.

[1131] Nënkupton që s'është e mundur që e keqja të kurohet me një të keqe tjetër, sepse njihet prirja e marrëveshjes e bashkëveprimit midis të këqijave.

unitetit. Qëndrojuni larg joshjeve dhe mendimeve të tij qëllimliga, pranojeni këshillën e mirë të atij që jua jep, dhe nguleni në mendjet tuaja.

---

[1]Ata që kanë luftuar nën flamurin e Imam Aliut janë quajtur të gjithë Shi'itë të Aliut, por të tillë, në kuptimin e vërtetë të kësaj fjale, mund të ishin vetëm ata që kishin lot në sytë e tyre, zbehtësi në faqet e tyre, vargje Kur'anore në gjuhët e tyre, zellin e fetarisë në zemrat e tyre, palëkundje në këmbët e tyre, vendosmëri dhe kurajo në shpirtrat e tyre, dhe durim e qendrueshmëri në mendjet e tyre; ishin njerëzit, për vdekjen e të cilëve Imam Aliut nuk i fashiteshin psherëtimat, ndërkohë që flakët e mallit të ndarjes brenin dalëngadalë zemrën e shpirtin e tij. Këta ishin njerëz që suleshn si të çmendur drejt vdekjes dhe që nuk ndjenin gëzim kur mbetnin gjallë. Njerëzve si këta u shkojnë vërtet për shtat këto vargje të bukura persiane:

*Shokët na u vranë një nga një,*
*nëpër beteja na mbetën;*
*ngelëm ne gjallë, e turpi s'na lë,*
*që ende e jetojmë jetën.*

Vetëm ai që ka qoftë dhe një shkëndijë të zbehtë të këtyre cilësive mund të quhej ithtar e pasues i Profetit apo Shi'a i Aliut, ndryshe kjo fjalë do ta kishte humbur kuptimin e saj e do zbrazej nga vlerat e saj, duke u përdorur vend e pa vend. Kështu për shembull, tradita thotë që Imam Aliu pa tek dera e tij një grup njerëzish dhe e pyeti Kamberin kush ishin; ky iu përgjigj që ishin shi'itë të tij. Kur dëgjoi këtë, Imam Aliu rrudhi ballin dhe tha: "Pse e quajnë veten shi'itë? Ata nuk i kanë shenjat e shi'itit". Kamberi e pyeti se cilat ishin shenjat e shi'itit, dhe Imam Aliu iu përgjigj:

> Barqet e tyre janë petë nga të pangrënët, buzët e tyre të thara nga etja e sytë e tyre të shplarë nga të vajtuarit.

## Ligjërata 122

***Kur harixhitët këmbëngulën në refuzimin e Arbitrimit, Imam Aliu shkoi në kampin e tyre dhe u foli në këtë mënyrë:***

A nuk ishit të gjithë ju[1] në Siffin me ne?

Ata iu përgjigjën, që disa prej tyre kishin qenë e disa të tjerë jo. Imam Aliu tha:

Atëhere duhet të ndaheni në dy grupe, njëri me ata që ishin në Siffin, dhe tjetri me ata që nuk ishin. Unë do t'i flas secilit grup siç i përshtatet.

Pastaj u thirri të pranishmëve:

Mos flisni, po mbani qetësi e dëgjoni ç'do t'ju them. Ktheini zemrat tuaja tek unë. Ai që do të kërkohet për të dëshmuar, duhet të dëshmojë në pajtim me çfarë di.

Pastaj ai pati një bisedë të gjatë me ta, gjatë së cilës tha:

Kur ata e ngritën Kur'anin për të mashtruar, dredhuar, gënjyer e bërë hile, a nuk thatë ju, 'ata janë vëllezërit tanë e shokët tanë në pranimin e Islamit. Ata na kërkojë të ndërpresim luftimin dhe duan mbrojtje me anë të Librit të Zotit të Lavdishëm. Ne mendojmë se duhet të merremi vesh me ta dhe t'u japim fund shqetësimeve të tyre'? Unë ju thashë: "Besimi është ana e jashtme e kësaj çështjeje, kurse armiqësia ana e brendëshme e saj. Kjo nis me keqardhjen e do të mbarojë me pendimin. Prandaj mbani, fort pozicionet tuaja e qëndroni të vendosur në rrugën tuaj. Vazhdojeni xhihadin me dhëmbët shtërnguar fort[1132] e mos u kushtoni vëmendje britmave të britësit[II]. Po t'i ktheni përgjigje do t'ju gabojë, dhe po të mos i ktheni do të mbulohet me turp."

E kur kjo gjë[1133] u bë, pashë që u pajtuat me të. Për Allah, po ta kisha refuzuar unë, nuk do të kishte qenë i detyrueshëm për mua. As Zoti nuk do më fajësonte për mëkat. Po, për Atë Zot, tani që unë e kam pranuar, jam i vetmi person i ligjshëm që duhet pasuar, sepse s'ka asnjë dyshim që Kur'ani është me mua. Unë nuk jam ndarë prej tij që kur pranova ta bëja udhërrëfyesin tim. Ne kemi qenë me Profetin nëpër luftra, ku ata që janë vrarë kanë qenë baballarë, bij, vëllezër e kushurinj të njëri tjetrit. Megjithatë, të gjitha vështirësitë e mundimet veç sa na forcuan në besimin tonë, në ecjen në udhë të drejtë, në nënshtrimin ndaj urdhrave hyjnore dhe në durimin e dhimbjeve.

Tani na u desh të luftojmë dhe kundër vëllezërve tanë në Islam, sepse në Islam është futur çorientimi, shtrembërimi, dyshimi dhe interpretimi i

[1132] Që të përqëndroni gjithë fuqitë në pikësynimin tuaj.

[1133] Arbitrimi.

gabuar. Megjithatë, nëqoftëse do të gjejmë ndonjë mënyrë, me të cilën Zoti do na bëjë bashkë, të sëmurë siç jemi[1134], e me të cilën do mund t'i afrohemi njëri tjetrit në çfarëdolloj gjëje ende të përbashkët midis nesh, ne do të pranojmë e do të heqim dorë nga çdo gjë tjetër.

---

[I]Ibn Ebil Hedidi shkruan se kjo ligjëratë përfshin tre pjesë, që nuk rakordohen me njëra tjetrën, sepse Sejjid Raziu ka regjistruar disa pjesë të ligjëratave të Imam Aliut e nuk ka regjistruar pjesët e tjera, kështu që nuk është ruajtur në çdo rast vazhdimësia e fjalimeve. Kështu, njëra pjesë mbaron me 'po të mos i ktheni do të turpërohet', tjetra me 'dhe në durimin e dhimbjeve', kurse e treta vazhdon deri në fund të ligjëratës.

[II]Kjo i referohet Mu'avies ose Amr bin Asit.

## Ligjërata 123

***Fjala e Imam Aliut për luftëtarët e tij në fushën e betejës***

Ai që e bën luftën me zjarr në zemër dhe e sheh shokun e tij tek bie në panik, t'ia largojë armiqtë, për shkak të pozicionit më të mirë[1135], që ka atë çast mbi të, si dhe për faktin se ashtu do donte edhe ai që tjetri të bënte për të, nëse Zoti do kishte dashur të ishte tjetri në vend të tij. Sigurisht, vdekja është kërkonjëse e palodhur. Asaj s'i bën dot dredha as trimi i çartur e as dezertori që merr arratinë. Më e mira vdekje është të vritesh. Për atë Zot, që ka në duar jetën time: Nuk kam dyshim që mijëra plagë shpatash në trupin tim do të ishin për mua më të lehta se vdekja në shtrat pa bërë gjë në bindje të Zotit.

### Pjesë e po asaj ligjërate

Sikur i kam në veshë zërat tuaj pëshpëritës, si zhurma fëshfëritëse zvarranikësh[1136]. Ju nuk ngriheni për të drejtën tuaj dhe as jeni aq njerëzorë, sa të luftoni edhe për të tjerët. Ju jeni lënë të lirë mu në mes të rrugës[1137]. Kush i vë betejës gjoksin, arrin shpëtimin, dhe kush mbetet prapa e ngurron, shkon drejt rrënimit.

---

[1134] Me gjithë këto shtrembërime, dyshime, devijime e interpretime të gabuara.

[1135] Në mirënjohje për trimërinë dhe fuqinë që i ka dhuruar Zoti atë çast.

[1136] Që largohen kush e kush më parë për t'i ikur rrezikut e vdekjes.

[1137] Dihet se cila është rruga e drejtë; vendimi për ta ndjekur apo jo është në zgjedhjen e secilit.

## Ligjërata 124

***Udhëzime që u ka dhënë ushtarëve për mënyrën se si të luftojnë[I]***

Përpara vini luftëtarët me parzmore, kurse prapa ata pa parzmore. Mbajini dhëmbët të shtërnguar fort[1138], se kjo i bën shpatat të hedhin valle përmbi kafka. Shmanguni anëve nga heshtat, sepse kjo ia ndryshon drejtimin e goditjes tehut të tyre. Mpriheni syrin[1139], sepse kjo forcon kurajon dhe i jep zemrës qetësi. Mbyteni zërin[1140], sepse nga kjo nuk ju mbetet zbrazët kraharori.

Mos e lini flamurin tuaj të rrëzohet për dheu, as mos e lini vetëm. Dhe mos ia jepni njeriu tjetër, përveç më trimave e mbrojtësve tuaj më të nderuar, sepse vetëm ata dinë t'u bëjnë ballë rrebesheve dhe situatave më të vështira, dhe vetëm ata u bëhen gardh flamujve e i qarkojnë nga të gjitha anët, sipas rrethanave. Ata s'largohen prej tyre, që armiku të mos i kapë, dhe as shkojnë tepër përpara, që të mos mbeten shumë prapa tyre. Gjithsecili të luftojë me kundërshtarin e vet, duke ndihmuar, ndërkaq, edhe shokun e tij, qoftë edhe me jetën e vet; dhe të mos e lërë kundërshtarin e vet që t'i dalë krah armikut të shokut të tij, ndryshe i vjen radha shpejt të ndodhet përballë dy armiqve, pasi të kenë mbaruar punë me shokun e tij.

Për Allah, edhe po t'i ikësh shpatës së të sotmes, s'mund të ndihesh i sigurtë nga shpata e së nesërmes[1141]. Ju jeni më kryesorët, më të famshmit, më besnikët dhe më fisnikët ndër Arabët. Kini parasysh se Zotin e zemëron shumë ikja nga beteja. Ajo është e pafalshme dhe të njollos me turpin e përjetshëm. Sigurisht, dezertori s'mundet ta zgjatë jetën e vet, as ka fuqi të futë diçka midis tij dhe ditës së vdekjes së tij. Ai që shkon drejt Zotit është si i

---

[1138] Një gjë e tillë rrit vendosmërinë dhe nuk i lë dhëmbët në dorë të nervave (që të fillojnë e të kërcasin nga frika, duke u bërë shprehje apo shkas i rënies në panik).

[1139] Kuptimi i kësaj porosie është i dyfishtë. Së pari, ajo kërkon të mos shqyhen sytë përpara epërsisë numerike të armiqve dhe të mos mbivlerësohen fuqitë dhe armët e tij. Kjo bën që të ruhet besimi në fuqinë e armëve e të bashkëluftëtarëve, gjë që është një faktor me shumë rëndësi për arritjen e fitores; së dyti, duke mprehur shikimin (pra, duke i mbyllur pak apo duke i picërruar), situata vlerësohet më mirë, ruhen sytë nga verbimi prej armëve të armikut dhe shmanget nervozizmi që shkaktohet prej tij.

[1140] Nuk duhet thirrur e bërtitur, se kështu ruhen energjitë e nuk lëshohet fryma kot. Përveç kësaj, ruajtja e qetësisë gjatë luftimit rrit vendosmërinë dhe trimërinë.

[1141] Në botën tjetër. Aludohet për gjykimin e pritshëm në atë botë.

eturi që shkon drejt ujit. Parajsa është nën teh të heshtave. Sot vihet fama në provë[1142].

Për Allah! Jam unë më i etur t'i takoj ata në ndeshje, se ç'janë ata për[1143] shtëpitë e tyre. Zoti im! Po qe se s'do duan ta njohin të vërtetën, prishe bashkimin e tyre, ndaji mendimet e tyre dhe shkatërroi për mëkatet që bënë.

Ata nuk do shkulen nga pozicionet e tyre, përderisa goditjet e vazhdueshme të heshtave të mos u kenë hapur plagë aq të mëdha, sa nëpër to të fryjë era lirshëm, derisa të rënat me shpatë t'ua hedhin kokat përdhé, t'ua zbërthejnë kockat e t'ua copëtojnë krahë e këmbë, përderisa t'i sulmojmë me forca valë-valë, t'u biem mbi kokë me forca që pasohen nga rezerva të freskëta, derisa qytetet e tyre të mësyhen në mënyrë të paprerë nga ushtri që vijnë njëra pas tjetrës, dhe derisa kuajt tanë të shkelin skajet më të largëta të vendeve të tyre, madje edhe shtigjet e bishave dhe ato që të shpien tek limeret e tyre.

Shënim i Sejjid Raziut: 'Daak' do të thotë 'shkelje me këmbë', psh., '*tedukkul khujulu bi havafiriha Arzahim*'[1144]. '*Navahiru Arzihim*» ka kuptimin 'toka ose vende përballë njëri-tjetrit'; është thënë: '*Menazilu beni talanin tatanaharu*', që do të thotë: 'Shtëpitë e filanëve janë përkundrejt njëra-tjetrës'.

---

[I]Këtë fjalim Imam Aliu e mbajti gjatë betejës së Siffinit, që u zhvillua në vitin 37 H. mes Imam Aliut e governatorit të Sirisë, Mu'avies, që pretendonte të merrte hakun për vrasjen e Kalifit të Tretë. Në fakt e vërteta qëndronte ndryshe. Mu'avia kishte qenë governator i Sirisë qysh në ditët e Umerit e nuk donte ta humbiste këtë post duke iu betuar Imam Aliut për besnikëri. Vrasja e Uthmanit i shërbeu si pretekst dhe u bë elementi më i rëndësishëm në planet për ruajtjen e sundimit të tij. Më vonë, pasi erdhi në fuqi, ai nuk ndërmori asnjë veprim praktik për t'ia marrë gjakun vërtet, bile s'foli më kurrë për vrasësit e tij, as sa për sy e faqe.

Imam Aliu e kuptoi pashmangshmërinë e luftës me të qysh ditën e parë të tij si Kalif, por i duhej të shterte në fillim gjithë argumentet. Pasi u kthye në Kufa nga beteja e Xhemelit, ai dërgoi në Damask Xherir bin Abdullah el-Bexheliun më 12 Rexheb të vitit 36 H., ditën e hënë, me një letër për Mu'avien, me të cilën e njoftonte që muhaxhirët e ensarët i kishin

---

[1142] Për trimërinë e luftëtarëve.

[1143] T'u rikthyer në …

[1144] Kuajt shkelin dheun me thundrat e tyre.

ofruar besnikëri e se kështu duhej të bënte dhe ai. Pastaj, le t'ia shtronte më pas çështjen e vrasjes për ta gjykuar në frymën e Kur'anit dhe të *Sunnet*it.

Por Mu'avia e mbajti Xheririn nën arrest me pretekste të ndryshme. Pasi u këshillua me Amr bin Asin, ai u hodh hapur në rebelim dhe shpalosi publikisht flamurin e hakmarrjes për vrasjen e Uthmanit. Në këtë ndërmarrje Mu'avia pati mbështetjen e shumë personave të rëndësishëm në Siri, të cilët ia mbushën mendjen popullit të paditur se përgjegjësia për jetën e Uthmanit binte mbi Imam Aliun, dhe se kishte qenë ai, pikërisht, që kishte nxitur agresorët me sjelljen e tij, duke i marrë edhe në mbrojtje. Mu'avia dha urdhër të varen në minberin e Xhamisë Qendrore të Damaskut këmisha gjithë njolla gjaku e Kalifit të Tretë e gishtat e prerë të gruas së tij, Naile binte Farafesas. Rreth tyre u mblodhën shtatëdhjetë mijë sirianë që bërtisnin e betoheshin për hakmarrje. Pasi i ndezi ndjenjat e sirianëve në një shkallë histerie të tillë, saqë mund të jepnin edhe jetën e të vriteshin për këtë çështje, Mu'avia u ndie i sigurtë për besnikërinë e tyre dhe filloi të bëhej gati për luftë. Pastaj ia tregoi të gjitha këto Xheririt, për ta poshtëruar, dhe e lejoi të kthehej.

Kur mori vesh për këto ngjarje nga Xherir bin Abdullahu, Imam Aliu u detyrua të mbante qëndrim kundër tij dhe urdhëroi Malik bin Habib Jarbuin që të mblidhte forcat në luginën Nakhile. Pas kësaj aty erdhën nga rrethinat e Kufas shumë njerëz dhe shpejt numri i tyre i kaloi të tetëdhjetë mijë vetat. Në fillim Imam Aliu nisi drejt Sirisë një repart pararojë prej tetë mijë frymësh nën komandën e Ziad bin Nazr Harithit, si dhe një tjetër prej katër mijë vetësh të komanduar nga Shurejh bin Haniu. Më pas u nis dhe vetë në krye të pjesës tjetër të ushtrisë, ditën e mërkurë më 5 Shewal.

Sapo doli nga kufiri i Kufas ofroi lutjen Zuhr, pastaj marshoi nëpër Dair Ebu Musa, Nahr Ners, Kubbai, Babd, Dair Kaab, Kerbela, Sabat, Bahursir, Anbar dhe Xhezire dhe arriti në Raka. Popullsia e kësaj zone ishte në anën e Uthmanit. Pikërisht në këtë vend kishte ndaluar edhe Samak bin Muhzema Esedi me tetëqind njerëzit e vet, të cilët kishin ikur nga Imam Aliu dhe kishin braktisur Kufan për t'u bashkuar me Mu'avien. Kur panë forcat e Imam Aliut, ata çmontuan urën mbi lumin Eufrat, në mënyrë që ushtria e Imam Aliut të mos kalonte dot në bregun tjetër. Por kërcënimet e Malik Eshterit i trembën për vdekje, prandaj e montuan urën përsëri, pasi u këshilluan edhe një herë me njëri-tjetrin. Imam Aliu kaloi mbi të me gjithë ushtri dhe u vendos në anën tjetër të lumit, ku gjeti dhe Ziadin dhe Shurejhin, që ishin ngulur aty së bashku me luftëtarët e tyre. Ata kishin marrë vesh që Mu'avia po përparonte me ushtritë e veta drejt Eufratit, prandaj kishin ndaluar në pritje të Imam Aliut, duke menduar se nuk do mund ta përballonin dot të vetëm armikun. Kur ia shpjeguan arsyen e ndalesës, Imam Aliu e pranoi arsyetimin e tyre e i nisi përpara përsëri. Pranë Fesili Rumi, Ziadi dhe Shurejhu zbuluan Ebu'l-Evar Sulamin me ushtrinë e tij. Ata informuan Imam Aliun, i cili dërgoi në gjurmët e tyre Malik bin Harith Eshterin si

komandant, duke e porositur që të mos fillonte luftë me ta, por të përpiqej t'i këshillonte e qartësonte sa më mirë të ishte e mundur për gjendjen e vërtetë të gjërave. Me të mbërritur atje, Malik Eshteri e ngriti kampin jo shumë larg prej tyre. Lufta mund të fillonte nga një çast në tjetrin, por ai nuk ndërhyri dhe as ndërmori ndonjë hap që do të provokonte nisjen e saj. Papritur Ebu'l-Evari sulmoi gjatë natës dhe ata u detyruan të zhveshin shpatat për sprapsjen e armikut. Përplasja midis tyre vazhdoi për një farë kohe, më në fund armiku u tërhoq duke përfituar nga errësira e natës. Tashmë beteja kishte nisur. Pak pasi agoi, zuri pozicionin e tij në fushën e luftës edhe komandanti iraken Hashim bin Utbe. Përballë tij u vendos një repart nga ana kundërshtare dhe flakët e luftës u ndezën dhe më shumë. Më në fund Malik Eshteri thirri Ebu'l-Evarin në dyluftim. Ky nuk guxoi të pranonte, por priti sa ra mbrëmja për t'i afruar dhe më shumë trupat e tij. Ditën tjetër aty erdhi edhe Imam Aliu me pjesën tjetër të ushtrisë dhe u nis për në Siffin së bashku me repartin e pararojës dhe me reparte të tjera. Tashmë aty kishte arritur edhe Mu'avia dhe kishte ngritur bazat e tij. Ai kishte vendosur roje në Eufrat e kishte pushtuar brigjet e tij. Imam Aliu i dërgoi fjalë që ta hiqte gardën nga lumi, po Mu'avia nuk pranoi, kështu që irakenët zhveshën shpatat dhe e pushtuan Eufratin me një sulm të rrufeshëm. Pas kësaj Imam Aliu dërgoi Beshir ibn Amr el-Ensariun, Sa'id ibn Kejs Hamadaniun dhe Shabs ibn Rabi Temimin tek Mu'avia për ta informuar për pasojat e luftës, për ta bindur të bënte betimin e besnikërisë e për të gjetur të tjera rrugë për zgjidhjen e problemit[1145]. Por ai u përgjigj se nuk mund ta linte kurrsesi pa e marrë gjakun e Kalifit të Tretë dhe se tashmë vetëm shpata do të vendoste në mes tyre.

Të dyja palët kundërshtare vendosën të futeshin në luftë në muajin Dhu'l-Hixhe 36 A.H. dhe në fushën e betejës dolën nga të dyja anët luftëtarë për t'u matur me njëri-tjetrin. Ata që u futën në fushbetejë nga ana e Imam Aliut ishin: Hixhr bin Adi el-Kindi, Shabs bin Rabi, Khalid bin Mumiri, Ziad bin Nazri, Ziad bin Khasfa et-Temimi, Sa'id ibn Kejsi, Kejs bin Esedi dhe Malik bin Harith el-Eshteri, kurse nga sirianët ishin Abdur-Rahman bin Khalid Makhzumi, Ebu'l-Evar Sulami, Habib bin Muslema Fahri, Abdullah bin Dhu'l-Kala Hemiri, Ubejdullah bin Umer bin Khattabi, Shurhabil bin Samt el-Kindi dhe Hasnza bin Malik Hamedaniu. Në të mbaruar të muajit Dhu'l-Hixhe luftimet u ndërprenë për shkak të muajit Muharrem, por ato rifilluan menjëherë më 1 Sefer dhe të dyja palët u radhitën përballë njëra-tjetrës të pajisura me shpata, ushta dhe armë të tjera. Në anën e Imam Aliut, Malik Eshteri dhe Ammar ibn Jasiri komandonin përkatësisht formacionet e kalorësve e të këmbësorëve nga Kufa, kurse Suhejl bin Hanifi e Kejs bin Sa'di drejtonin kalorësit dhe këmbësorët nga Basra. Flamuri i ushtrisë iu dha Hashim bin Utbes. Në anën e sirianëve, në repartin e krahut të djathtë ishte në komandë Ibn Dhu'l- Kalai, kurse në krahun e majtë ushtria komandohej

[1145] Paqësisht.

nga Habib bin Musleme; kalorësit i komandonte Amr bin Asi, kurse këmbësorët Zehak bin Kejsi.

Në ditën e parë hyri në fushën e betejës Malik ibn Eshteri me luftëtarët e tij, ndërsa nga krahu kundërshtar doli për ta përballuar Habib ibn Musleme me të tijët. Lufta u ndez e ashpër nga të dyja anët. Gjatë gjithë ditës shpatat u ndeshën me shpatat dhe heshtat me heshtat.

Në ditën e dytë doli në betejë Hashim bin Utbe me ushtrinë e Aliut, kurse nga ana tjetër doli për ta përballuar Ebu'l-Evari me këmbësorët e tij. Të dyja ushtritë iu afruan njëra-tjetrës dhe kalorësit ranë mbi kalorësit e këmbësorët mbi këmbësorët dhe vazhduan ta sulmojnë kështu njëri-tjetrin dhe të këmbëngulnin me durim e qëndrueshmëri të madhe.

Në ditën e tretë dolën përpara Ammar ibn Jasiri dhe Ziad bin Nazri me këmbësorët dhe kalorësit e tyre, kurse nga pala tjetër doli përballë Amr bin Asi me një forcë të madhe. Zijadi sulmoi kalorësinë e anës kundërshtare, kurse Malik el-Eshteri i sulmoi këmbësorët me aq furi, saqë ushtarët e armikut humbën terren dhe u rikthyen në bazat e tyre të paaftë për ta përballuar këtë sulm.

Në ditën e katërt u shfaq në fushën e betejës Muhammed bin Hanefia me njerëzit e vet. Nga ana tjetër avancoi Ubejdullah bin Umeri me ushtrinë siriane dhe të dyja palët patën një ndeshje të ashpër.

Në ditën e pestë përparoi Abdullah ibn Abbasi, kurse nga ana tjetër doli për ta përballuar Walid bin Utbe. Abdullah ibn Abbasi sulmoi me këmbëngulje dhe kurajo të madhe e dha një betejë aq të ashpër, saqë armiku e la fushën e luftës dhe u tërhoq.

Në ditën e gjashtë doli përpara me ushtrinë e tij Kejs ibn Sa'd el-Ensariu e kundër tij doli Dhu'l-Kalai me kontigjentin e tij. Midis të dyve u ndez një luftë aq e egër, sa në çdo hap shiheshin të binin pirgje të vrarësh, kurse rrëketë e gjakut kishin gjetur udhën e lumit. Më në fund, të dyja ushtritë i ndau errësira e natës.

Në ditën e shtatë zbriti në fushë Malik el-Eshteri dhe përballë tij doli Habib bin Musleme me njerëzit e vet. Lufta vazhdoi deri në drekë.

Në ditën e tetë avancoi me ushtrinë e tij vet Imam Aliu dhe bëri një sulm të atillë, saqë u drodh gjithë fusha e luftës; ai depërtoi përmes radhëve duke shmangur goditjet e heshtave e të shigjetave, deri sa shkoi e qëndroi midis të dy ushtrive. Pastaj kërkoi Mu'avien, i cili iu afrua pak më shumë së bashku me Amr bin Asin. Atëhere Imam Aliu i tha: "Dil e lufto me mua. Le të vendosë ai që do ta vrasë tjetrin". Amr bin Asi i tha Mu'avies: "Aliu ka të drejtë. Bëhu trim dhe ndeshu me të". Por Mu'avia iu përgjigj: "Unë nuk jam i përgatitur ta humbas jetën time, vetëm se të pëlqen të më hedhësh thumba". Pasi tha kështu, u kthye mbrapsht. Imam Aliu e pa tek largohej, buzëqeshi dhe u kthye mbrapsht edhe ai.

Guximi, me të cilin Imam Aliu udhëhiqte sulmet në Siffin, s'mund të quhet veçse

bëmë e një fuqie të pazakontë. Sa herë që do të dilte ai për të kërkuar ndeshje në fushën e betejës, vijat e armikut prisheshin në pështjellim e konfuzion të plotë. As luftëtarët më trima nuk guxonin t'i dilnin ballë për ballë, kështu që në disa raste ai detyrohej të dilte në fushën e betejës me tjetër veshje, që armiku të mos ta njihte e që dikush të bëhej burrë e të ndeshej me të. Një herë Gharaz bin Adhami doli nga ana tjetër për duel me Abbas bin Rabien. U ndeshën të dy, por asnjëri nuk po e mposhtte tjetrin; kur papritur Abbasi vuri re rastësisht që një nga hallkat e parzmores së kundërshtarit të tij ishte liruar. Ai ngeci majën e shpatës së tij me një goditje të shpejtë në të dhe pastaj e tërhoqi me vrull, duke i prerë edhe disa lidhje të tjera. Pastaj shënoi me saktësi dhe i dha një goditje të fortë drejt e në gjoks. Kur e panë këtë, luftëtarët e Imam Aliut lëshuan thirrjen *Tekbir* me zë të lartë. Mu'avia u trondit nga britma e tyre dhe u turbullua shumë kur erdhi e mësoi që Gharazi ishte vrarë. Atëhere bërtiti në kishte ndonjë që mund t'ia merrte gjakun Gharazit e ta vriste Abbasin. Në përgjigje të tij dolën disa shpatarë të stërvitur të Beni Lakhmit dhe e ftuan Abbasin në dyluftim. Por Abbasi tha se do ndeshej pasi të kishte marrë lejen e komandantit, kështu që shkoi tek Imam Aliu për t'i kërkuar pëlqimin. Imam Aliu nuk e la, por veshi pajimet e tij dhe hyri vetë në fushën e betejës hypur mbi kalin e tij. Lakhmët e morën për Abbasin dhe i thanë: "Kështu pra, e paske marrë lejen e shefit!" Imam Aliu ua ktheu duke recituar vargjet e mëposhtme:

**"Atyre që dhunohen u lejohet të përgjigjen me luftë; e Zoti është Më i Fuqishmi për t'i ndihmuar."**

(Kur'ani, 22:39).

Atëhere nga ana tjetër u nis vrikthi një burrë duke uluritur si elefant i tërbuar dhe sulmoi mbi Imam Aliun, por ky e shmangu goditjen, pastaj bëri me shpatën e tij një prerje të tillë të pastër në shpinën e kundërshtarit, saqë ai u nda më dysh; njerëzit menduan se goditja kishte shkuar bosh, deri sa kali bëri një kërcim dhe të dyja pjesët e trupit ranë për tokë të ndara nga njëra tjetra. Pas tij bëri përpara një tjetër burrë, por edhe ky mori fund sa hap e mbyll sytë. Imam Aliu sfidoi edhe të tjerët, por armiku e kuptoi nga goditjet e shpatës se kush fshihej pas veshjes së Abbasit, prandaj s'guxoi më njeri të dilte për t'u ndeshur me të.

Në ditën e nëntë krahu i djathtë ishte nën komandën e Abdullah ibn Budeisit, kurse krahu i majtë nën atë të Abdullah ibn Abbasit. Në qendër ndodhej vet Imam Aliu. Në anën tjetër ushtrinë siriane e komandonte Habib bin Musleme. Të dyja palët u përplasën, ushtarët trima zhveshën shpatat dhe u vërsulën mbi njëri-tjetrin si luanë të tërbuar. Beteja u ndez e ashpër në të katër anët. Flamuri i krahut të djathtë të ushtrisë së Imam Aliut valvitej në duart e Beni Hamadanit. Sa herë që ndonjëri prej tyre binte dëshmor, dikush tjetër do ta rrëmbente nga rënia dhe do ta ngrinte lart përsëri. Më i pari ishte Kerib bin Shurejhu që e ngriti flamurin. Kur ai u vra, e rrëmbeu në dorë Sherhebil bin Shurejhu, pastaj Murshid bin Shurejhu, pastaj Hubejve bin Shurejhu, pastaj Jerim bin Shurejhu dhe, pas vrasjes së gjithë këtyre vëllezërve, ishte Harith bin Beshiri që s'e la të binte për toke, kurse pas tij Wehab bin Keribi.

Atë ditë vëmendja më e madhe e armikut u përqendrua në krahun e djathtë. Sulmet e tij ishin aq të egra, saqë luftëtarët humbën terren dhe filluan të tërhiqen nga fusha e betejës. Vetëm treqind burra mbetën përpara në komandën e Abdullah ibn Budailit. Kur e pa këtë, Imam Aliu dërgoi Malik el-Eshterin që t'i thërriste të ktheheshin mbrapsht dhe t'u bënte këtë thirrje atyre që kishin kthyer shpinën: "Në qoftë se u janë sosur ditët, ata nuk mund ta shmangin vdekjen duke marrë arratinë". Por pështjellimi në krahun e djathtë nuk mund të ishte pa pasoja për krahun e majtë, prandaj Imam Aliu u nis vetë për atje dhe po çante përpara përmes rreshtave armike, kur një skllav i Beni Umejjadëve i quajtur Ahmar, i tha: "Zoti më vraftë nëse nuk të ther ty unë sot!" Kur i dëgjoi këto fjalë, roja e Imam Aliut, Kejsani, u vërsul mbi të por mbeti i vrarë. Atëhere Imam Aliu e mbërtheu Ahmarin prej këmishës së parzmores dhe, pasi e ngriti peshë, e vërviti poshtë me aq forcë, saqë gjithë veshja e tij mbrojtëse iu shkërmoq; ndërkaq ia behën aty Imam Hasani dhe Muhammed bin Hanefia dhe e dërguan këtë të paudhë drejt e në Skëterrë.

Në krahun tjetër thirrja e Malik el-Eshterit i bëri dezertorët të ndihen shumë të turpëruar. Ata u rikthyen dhe sulmuan me kaq këmbëngulje, saqë e shtynë mbrapsht armikun deri sa arritën në vendin ku Abdullah ibn Budeili luftonte i rrethuar prej tij. Abdullahu pa t'i ktheheshin njerëzit e tij dhe sikur mori krahë dhe u vërsul drejt tendës së Mu'avies duke vringëllyer shpatën. Malik el-Eshteri u përpoq që ta ndalonte, po s'ia doli dot. Abdullahu arriti tek tenda e Mu'avies pasi vrau shtatë sirianë. Kur Mu'avia e pa aq afër, urdhëroi ta qëllonin me gurë, pastaj sirianët e vunë poshtë dhe e vranë. Malik el-Eshteri e pa këtë skenë, çau përpara për një sulm mbi Mu'avien së bashku me luftëtarët e fisit Hamedan e fisit Muhzij dhe filloi ta shpartallonte repartin e gardës që e ruante. Nga të pesë rrethimet e gardës kishte mbetur pa u thyer vetëm njëri. Mu'avia po bëhej gati të vinte këmbën në yzengji të kalit për t'ia mbathur, por dikush i dha zemër e iu kthye mendja. Në këtë pjesë të fushës së luftës ishte ndezur një betejë e tërbuar nga një cep i saj në tjetrin nga shpatat e Ammar bin Jasirit dhe Hashim bin Utbes. Kudo që kalonte Ammari, bashkëluftëtarët e Profetit grupoheshin rreth tij. Kështu bënë një sulm të përbashkët të tillë, që i shpartalloi fare radhët e armikut. Mu'avia i pa të afroheshin dhe hodhi kundër tyre forca të tjera të freskëta. Po Ammari vazhdoi të përparonte duke shfaqur shkëlqimin e trimërisë së tij nën rrebeshin e shpatave e të heshtave. Më në fund Ebu Adiu e goditi me një heshtë, e cila e bëri të humbiste ekuilibrin. Pas kësaj Ibn Xhuvejni iu hodh sipër dhe e vrau.

Vdekja e Ammar Jasirit shkaktoi pështjellim në radhët e Mu'avies, sepse të gjithë i dinin fjalët e famshme të Profetit, i cili kishte thënë: "Ammari do të vritet nga duart e një bande rebele". Bile qysh më parë se ai të martirizohej, Dhu'l-Kalai i kishte thënë Amr bin Asit: "Pashë Ammarin në anën e Aliut; mos jemi ne ajo pala rebele?" Amri e kishte qetësuar duke i thënë se Ammari do të bashkohej me ta më në fund. Por kur ky u vra duke luftuar në anën e Aliut, u pa qartë se kush ishte pala rebele dhe s'kishte më vend për interpretime të tjera. Megjithatë Mu'avia e mori veten menjëherë dhe u tha sirianëve: "Nuk e vramë ne Ammarin, por Aliu, se ai e pruri në këtë luftë". Kur dëgjoi këtë thënie dinake, Imam Aliu

u shpreh: "Në këtë rast edhe Hamzain e paska vrarë Profeti, sepse ai e shpuri në fushën e betejës së Uhudit." Në këtë betejë u vra edhe Hashim bin Utbe prej Harith bin Mundhirit. Pas tij flamurin e ushtrisë e mori në duar djali i tij, Abdullahu.

Si vdiqën tërë këta burra trima, Imam Aliu u tha luftëtarëve të fiseve Hamadan e Rabije: "Ju jeni për mua mburoja e shpata. Çohuni dhe jepuni dërmën këtyre rebelëve!" Kështu, dymbëdhjetë mijë luftëtarë të fiseve Hamadan dhe Rabije u ngritën me kordhat e tyre në dorë. Flamurin e mori Hasin bin Mundhiri. Ata i çanë radhët e armikut duke i përdorur shpatat në mënyrë të tillë, që kokat rrokulliseshin si breshër, trupat binin pirgje-pirgje dhe rrëketë e gjakut kërkonin rrugë në çdo anë. Sulmet e këtyre shpatarëve nuk u ndalën, deri sa dita iu afrua fundit të saj mbi gjithë atë kasaphanë e mugëtira e mbrëmjes ra e u krodh në atë natë të frikshme, të njohur në histori si 'Nata e Haririt'. Atë natë ndeshja e armëve, trokëllima e thundrave të kuajve dhe rënkimet e sirianëve krijuan një zallamahi të tillë, sa dhe në rrëzë të veshit t'i bërtisje tjetrit, s'të dëgjonte dot. Thirrjet e Imam Aliut tmerronin armikun e i bënin zemrat e tyre të dridheshin në kraharor nga ankthi, ndërkohë që ngrinin përherë e më lart guximin e trimërinë e luftëtarëve të tij. Lufta kishte arritur kulmin e saj, trastat e shigjetave të shigjetarëve kishin mbetur bosh e bishtat e drunjta të ushtave ishin bërë copë-copë. Luftimi trup me trup vazhdoi vetëm me shpata e trupat pa jetë ishin bërë togje-togje. Aty më të gdhirë numri i të vrarëve i kishte kaluar të tridhjetë mijë vetët.

Të njëjtin moral të lartë dëftuan njerëzit e Imam Aliut edhe në ditën e dhjetë të luftimeve. Në krahun e djathtë komandën e kishte Malik el-Eshteri, kurse në të majtin Abdullah bin Abbasi. Sulmet sikur ua shtonin freskinë luftëtarëve. Shenjat e disfatës ndër sirianët ishin tashmë të qarta e ata ishin bërë gati ta linin fushën e betejës e të merrnin arratinë. Papritur u ngritën mbi maja të heshtave pesëqind Kur'anë, që ndryshuan të gjithë rrjedhën e luftës. Shpatat e gjakosura u ndalën, arma e mashtrimit doli fitimtare dhe rruga për triumfin e së keqes ishte hapur.

Në këtë betejë u vranë 45 000 sirianë. Nga irakenët ranë 25 000 dëshmorë. (*Kitab ul-Siffin* nga Nasr bin Muzahim, v. 212 A.H., dhe *Tarikh Taberi*).

## Ligjërata 125

### *Lidhur me harixhitët dhe pikëpamjet e tyre rreth Arbitrimit*

Ne s'quajtëm gjykatës[1146] njerëzit, por Kur'anin. Por Kur'ani është vetëm një tufë letrash midis dy kapakëve dhe nuk ka gjuhë për të folur. Ai ka nevojë

[1146] Është fjala për ata që u caktuan për të gjykuar e vendosur lidhur me palët pjesëmarrëse të betejës së Siffinit.

për një interpretues të tij, dhe këtë mund ta bëjnë vetëm njerëzit. Pasi këta njerëz na ftuan që të caktohej Kur'ani si gjykatës, prej nesh nuk mund të pritej shpërfillje ndaj Librit të Zotit, sepse Zoti thotë:

**"Në qoftë se nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtohuni për të te Zoti e Profeti."**

(Kur'ani, 4:59).

T'i drejtohesh Zotit do të thotë të vendosësh sipas Kur'anit dhe t'i drejtohesh Profetit do të thotë të ndjekësh *Sunnet*in e tij. Po të gjykohet vërtet sipas Kur'anit, më të ligjshmit midis të gjithë njerëzve për Kalifatin do të jemi ne; dhe nëse gjykohet dhe sipas *Sunnet*it, më të zgjedhurit ndër ta do të jemi prapë ne.

Sa për çështjen, pse iu përgjigjëm me vonesë kërkesës së palës tjetër për gjykim, kjo u bë për t'i dhënë kohë të paditurit që ta gjente vetë të vërtetën. E sa për atë që e njeh tashmë këtë të vërtetë, detyra e tij është t'i qëndrojë vendosmërisht në krah. Me këtë paqe, Zoti u jep njerëzve mundësi që ta kthjellojnë mendjen dhe të mos përfyten e bien në rebelim, si bënin para se ta njihnin të vërtetën. Nuk ka dyshim që njeriu më i mirë përpara Zotit është kush vepron më shumë në pajtim me të drejtën, megjithëse kjo mund t'i shkaktojë vuajtje dhe hidhërim, e jo me të gabuarën, edhe pse kjo mund t'i japë fitime e ta lartësojë në fuqi.

Po ju, si ndodhi që u futët në udhën e gabuar? Ç'gjë ju pruri në këtë gjendje? Bëhuni gati të nisemi kundër atyre që iu shmangën së drejtës e i larguan sytë prej saj, ngaqë u përzien në punë të këqija e nuk pranuan që të ndreqen. Ata i janë larguar Librit dhe i kanë kthyer krahët rrugës së Zotit. Po as ju nuk jeni të denjë për besim, që të mund të mbështetemi te ju, as jeni mbajtës të nderit, që të bashkohemi me ju. Ju s'jeni të zot për të ndezur zjarrin e betejës.

Mjerë ju! Një mal të tërë me mundime më duhet të duroj për shkak tuaj. Një ditë do t'ju flasin për xhihad. Atë ditë do t'ju them në mirëbesim se nuk jeni njerëz vërtet të lirë, as vëllezër të besueshëm; e nuk do të jeni të tillë as ndërkohë që do t'ju flas në mirëbesim.

## Ligjërata 126

***Mbajtur kur Imam Aliu u përfol për barazinë[1147] në ndarjen e pjesëve nga Beit ul-Mali***

Ju më thoni të kërkoj mbështetjen tuaj duke dhunuar ata, mbi të cilët jam caktuar[1148] të sundoj? Për Allah, unë s'do ta bëj këtë gjë, deri sa të vazhdojë kjo botë dhe deri sa një yll t'i prijë në qiej yllit tjetër[1149]. Unë do ta kisha shpërndarë në mënyrë të barabartë edhe po të ishte prona ime, prandaj, pse s'u dashka të veproj kështu me diçka që është pasuria e Zotit[1150]? Kini parasysh: Të dhënit e pasurisë pa pasur të drejtë mbi të është shpenzim i kotë e shpërdorim. Ajo mund ta ngrerë dhënësin e saj në këtë botë, por do ta ulë në botën tjetër. Ajo mund ta nderojë atë përpara njerëzve, por do ta turpërojë përpara Zotit. Zoti ia mohon mirënjohjen atij që ia jep pasurinë një njeriu që s'ka të drejta dhe as merita për ta gëzuar. Dashuria e marrësit do drejtohej tjetërkund në raste si ky. E nëse dhënësi do binte në ditë të këqija e do kishte nevojë për ndihmën e tij, ai do bindej shpejt se ç'shok të keq e ç'mik të pështirë paskej zgjedhur.

---

[1147] Me të ardhur në pozicionin e kalifit, Imam Aliu nisi të jepte pjesë të barabarta të Beit ul-Malit për të gjithë muslimanët, pavarësisht nëse ata ishin arabë apo jo arabë, nga Hixhazi apo Iraku, persë apo zezakë, pronarë apo skllevër, fisnikë apo njerëz të thjeshtë, sheikë të fiseve apo fshatarë dhe punëtorë, të pasur apo të varfër, pjesëtarë klanesh me influencë apo lypsarë rrugësh, kryetarë komunitetesh apo varfanjakë të pastrehë, fitimtarë apo të mundur dhe sundues apo të sunduar. Ai filloi t'u kushtonte kujdes të veçantë të sëmurëve, sakatëve, të paaftëve e të moshuarve; u caktoi shpërblim të veçantë atyre që ishin pa përkrahje, që kishin gjymtime fizike apo që ishin njerëz pa asnjë lloj të ardhure tjetër, dhe i vendosi në të njëjtin raport me ligjin të gjithë njerëzit, pavarësisht nëse ishin të varfër dhe të thjeshtë, apo të pasur e të fuqishëm. Kjo politikë shkaktoi alarm të përgjithshëm nga të gjitha anët. Shpresat e shkatërruara dhe planet e prishura për të fituar pasuri, madhështi e pompë dhe që synonin pushtet e fuqi, bënë që shumë njerëz të thartoheshin e tërboheshin nga ky sistem barazie. Shumë prej tyre ndiheshin si të lënë mënjanë, ngaqë qeverisja tregonte më shumë kujdes, simpati e vëmendje për shtresat e varfra, prandaj u ngritën si një bllok i vetëm për ta kundërshtuar. Delegacione të panumërta prisnin që të takoheshin me Imam Aliun për këtë punë, disa të kryesuara nga Zubeiri, të tjera nga Ibn Abbasi apo Ibn Hanifi. Imam Aliu u shpjegonte të gjithëve principet e barazisë e të drejtësisë, teoritë e shpërndarjes së ndershme të pasurive e të mundësive, doktrinat e barazisë së njeriut me njeriun dhe porositë e Zotit e të Profetit të Shenjtë për këtë çështje. Kjo ligjëratë është mbajtur në njërin nga këto takime.

[1148] Nga Zoti.

[1149] Nëpërmjet gravitetit; pra përderisa bota të drejtohet nga ligjet ekzistuese të natyrës.

[1150] Që i është besuar kujdesit njerëzor.

## Ligjërata 127

### *Mbi harixhitët*[1151]

Në besoni vërtet në mëkatën dhe shkarjen time në udhë të gabuar, pse mendoni se bashkë me mua kanë devijuar edhe pasuesit e thjeshtë të Profetit Muhammed? Pse i fajësoni dhe ata për të metat e mia dhe i quani të pafé, për shkak të mëkateve të mia? Po keni zhveshur shpatat e i përdorni vend e pa vend dhe ngatërroni ata që mëkatuan, me ata që s'kanë bërë asnjë faj! Profeti i mbyste me gurë kurorëshkelësit e martuar, pastaj vetë ai bënte lutje në varrimin e tyre e u lejonte pasardhësve të tyre t'u trashëgonin mall e gjë; i vriste vrasësit e u njihte pasardhësve të tyre të drejtën e trashëgimit; u priste dorën hajdutëve dhe rrihte me kamzhik kurorëshkelësit e pamartuar, po pastaj u caktonte pjesë nga trofetë e luftës e u lejonte të martoheshin me gra muslimane. Kështu, pra, Profeti i ndëshonte njerëzit për mëkatet që bënin, po në njëjtën kohë u përmbahej me këmbëngulje urdhrave të Zotit[1152], dhe nuk lejonte kurrë që t'u hiqeshin të drejtat që u kishte njohur Islami, as t'u hiqeshin emrat[1153] si pasues të tij.

Por ju jeni më të ligjtë e të gjithë njerëzve, jeni ata që u joshën nga Djalli, që u hodhën në anën e tij e u futën në mbretërinë e tij, pa lënë prapa asnjë rrugëdalje. Dhe sa për mua, dy grupe njerëzish do shkatërrohen për shkakun tim: Ata që më duan me të tepërt, aq sa nga kjo i largohen ligjit, dhe ata që më urrejnë me të tepërt, aq sa nga kjo i largohen ligjit. Më i miri në lidhjet me mua është kush mban pozicionin e mesëm. Kështu, pra, ejani në të[1154] e bëhuni me shumicën, sepse dora e Zotit ngrihet në mbrojtje të përkrahësve të bashkimit. Ruhuni nga ndarja e veçimi, sepse i ndari nga grupi është[1155] për Djallin tamam siç është për ujkun kau i ndarë nga tufa e qeve.

---

[1151] Imam Aliu e mbajti këtë fjalim kur mësoi për masakrat e harixhitëve mbi muslimanët që nuk pranonin pikëpamjet e tyre.

[1152] Lidhur me kufizimet e lirive të njeriut në ato drejtime që çojnë në mëkat.

[1153] Pra, nuk i deklaronte të pafé.

[1154] Në këtë pozicion.

[1155] Pré

Hapni sytë: Ai që ju fut në këtë rrugë, duhet vrarë, edhe sikur të mbajë turbanin[1156][6] tim rreth kokës. E sa për të dy gjykatësit[1157], ata duhej t'i jepnin *jetë* gjithçkaje që pulson në Kur'an dhe t'i jepnin *fund* çdo gjëje që Kur'ani kërkon të shkatërrojë. Dhe 'jeta' do të thotë t'u përmbahesh parimeve të tij[1158] për një çështje, kurse 'fundi' nënkupton shkëputjen e tij prej saj[1159]. Po të na çojë Kur'ani drejt tyre, do na duhet t'u shkojmë pas; e në i sjelltë ata tek ne, do u duhet atyre të na vijnë pas. Mallkimi i Zotit rëntë mbi ju! Unë as ju kam shkaktuar ndonjë fatkeqësi, as ju kam mashtruar në ndonjë çështje, dhe as ju kam futur në ndonjë ngatërresë. Ishit ju vetë që i kërkuat me një zë të dy ata burra, kurse unë kërkova të betoheshin se nuk do të shkelnin mbi Kur'an. Por ata u shmangën prej tij e hoqën dorë nga e drejta, ndonëse e njihnin që të dy. Kjo punë e keqe buronte prej vet zemrave të tyre, prandaj iu përkushtuan me gjithë ç'kishin, megjithëse u kishim kërkuar që të mos binin në mëkatin e opinionit e në tundimin e marrjes së vendimit më kokë të tyre, por të gjykonin me drejtësi e t'i përmbaheshin ligjit. Ata s'dëgjuan. Për pasojë, ne nuk mund të pranojmë vendimin e gjykimit të tyre.

## Ligjërata 128

### *Mbi ngjarjet e rëndësishme në Basra*

O' Ahnaf[1160]! Sikur e kam përpara syve atë njeri, tek bën përpara me ushtritë e tij që nuk lënë prapa pluhur, as zhurmë[I]. Zogjtë e tyre ogurzinj s'përhapin nëpër ajër fërfëllima krahësh[1161] dhe duken vetëm pasi kanë ngulur

---

[1156] Edhe sikur të jem unë vetë.

[1157] Që u caktuan për të zgjidhur konfliktin midis Imam Aliut e Mu'avies pas betejës së Siffinit (Ebu Musa el-Esh'ariu dhe Amr ibn Asi).

[1158] Për një çështje.

[1159] Prej një çështjeje, duke u nisur nga urdhëresat e tij lidhur me gjërat që Kur'ani i përcakton si të paligjshme.

[1160] Ahnafi ishte bashkëluftëtar i Profetit të Shenjtë. Ai i përkiste fisit Temim dhe ishte personi që e kishte kthyer në Islam fisin e tij. Pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, i kaloi pranë Imam Aliut ditët që i kishin mbetur.

[1161] Në një variant tjetër përkthimi: "... me një ushtri që nuk lë pas pluhur, as zhurmë, as tringëllima frerësh dhe as hingëllima kuajsh."

Në versionin e dhënë këtu duket sikur bëhet fjalë për sulme me aviona supersonikë apo raketa të telekom-

mbi dhé këmbët e tyre si të strucit[1162].

<u>Sejjid Raziu thotë:</u> Imam Aliu iu drejtua të parit të negërve (*Shahibu'z-Zanxh*).

**Pastaj Imam Aliu tha:**

Qofshi mallkuar ju (Basaritë) dhe rrugët tuaja të populluara e shtëpitë tuaja të zbukuruara me krahë hute e trungje si feçka elefantësh. Çfarë njerëzish: nuk mbajnë zi për të vrarët e tyre e nuk bëhen merak[1163] për të humburit e tyre. Nuk ia honeps dot fytyrën kësaj bote, ku shoh vetëm të keqe dhe që duhet parë vetëm me sytë që meriton.

**Pjesë e po asaj ligjërate në lidhje me mongolët (turqit)**

Sikur i kam këtu, para syshII, njerëzit me fytyrë si maskë e lëkurë të vrarë e të vrazhdë. Mbajnë rroba mëndafshi[1164] e leshi e ngasin kuaj të shtren-

anduara. Fjala e përdorur nga Imam Aliu në tekstin origjinal mund të lexohet 'Khail', e në këtë rast do të thotë 'kuaj'. Por nëse ajo do lexohej 'Kheel', do të kishte kuptimin 'zogj ogurzinj'. Në kohën e Imam Aliut dhe më vonë, kur veprat e tij u komentuan e përkthyen në gjuhë të tjera, reparti më pak i zhurmshëm dhe më efektiv i ushtrive ishte kavaleria, kurse kuajt luanin një rol të madh në salltanetet dhe lavdinë e njerëzve të mëdhenj të asaj periudhe. Duket se kjo ka qenë arsyeja që fjala e mësipërme lexohej 'Khail' e përkthehej 'kavaleri'. Por kavaleri me të vërtetë e pazhurmshme mund të jetë vetëm flota e avionave supersonikë dhe aparatet bombarduese të telekomanduara. Ato nuk ngrenë pluhur dhe i arrijnë objektivat përpara zhurmës që prodhojnë vetë. Si të tillë, ata mund të shikohen me të vërtetë si zogj ogurzinj, që mbjellin vdekje mbi qytetet, mbi të cilët fluturojnë. Përveç kësaj fjala 'Humhama', që përdoret në tekstin origjinal, ka kuptimin 'hingëllimë e kalit', por edhe 'fërfëllima e krahëve të zogjve nëpër ajër'. Fjala 'Jasirun' vjen nga fjala 'Saar', që do të thotë 'nxit luftën', ndërsa 'Kidam' do të thotë 'këmbëngulje në arritjen e një objektivi'.

1162 Pamja e strucit krijon në përfytyrimin e njeriut tablonë e kërpudhave të shpërthimit të bombave të sotme. Për më tepër struci është proverbial për cilësinë që t'i fshihet realitetit e pasojave të pritshme të tij. Një gjë e tillë u shkon shumë për shtat luftëbërësve (sidomos modernë!), që s'duan t'ia dinë për efektet e mëvonshme të luftrave të tyre; për ta ka rëndësi vetëm interesi imediat e kënaqja e ambicjeve të veta.

1163 Sejjid Raziu shënon që këto fjalë të Imam Aliut i adresohen kryetarit të një fisi negër (Sahib ul-Zanxhit), por shumë komentatorë nuk janë të një mendimi me të. Nëse këtë shprehje do ta shihnim në kontekstin e pjesës paraardhëse e si parashikim të mundësisë që qytetit të Basras t'i ndodhte një diçka e tillë në të ardhmen, atëhere ajo do duhej të shprehte keqardhjen e Imam Aliut për këtë katastrofë të pritshme. Në të vërtetë, duket sikur jemi përballë një tabloje që paraqit shumë realisht pasojat e një lufte moderne të shfarosjes në masë, në të cilën as të vdekurit nuk qahen më, se s'ka kush t'i qajë, dhe as të zhdukurit nuk i kërkon më njeri, se s'ka kush t'i kërkojë. Përveç kësaj, përkthimi në këtë version është në pajtim edhe me interpretimin e bërë më lart për ushtrinë që i afrohet qytetit pa zhurmë e pa pluhur e që e mbjell dheun me kërpudha bombash të hedhura që nga zogjtë e saj ogurzinj e të pazhurmshëm.

[1164] Ka mendime se në këtë profeci Imam Aliu ka parasysh të ashtuquajturin 'rrezik i verdhë', që pritet të vijë nga popujt e Azisë Qendrore, përfshirë këtu racën mongoloide. Mendohet se ky rrezik do kon-

jtë e të shkëlqyer. Njerivrasja e gjakderdhja që do ushtrojnë ata, do të ndodhë si diçka krejt e zakonshme e do të vijojë përderisa të plagosurit të zvarriten vetëm mbi të vdekur dhe numri i atyre që kanë marrë arratinë të bëhet më i vogël se i atyre që janë robëruar.

Dikush nga fisi Kilab i tha: "O Prijës i Besimtarëve, si mund ta parashikosh një gjë që nuk njihet?" Kur dëgjoi këto fjalë, Imam Aliu qeshi dhe i tha:

Vëlla Kilab! Këto[1165] nuk janë dije absolutisht të fshehta[III] e që i di vetëm Zoti, ato na janë dhënë dhe neve nga Ai që bëri dijen[1166]. Dije absolutisht e fshehtë është Dita e Gjykimit e gjëra të tjera, që Zoti i Plotfuqishëm i ka njoftuar tashmë. Zoti thotë kështu në Kur'anin e Shenjtë:

**"S'ka dyshim që vetëm Zoti e di Orën** (e Kjametit)**."**

(Kur'ani, 31:34).

Vetëm Zoti e di nëse mitra do rritë mashkull apo femër, nëse do jetë njeri i pashëm apo i shëmtuar, bujar apo dorështrënguar, i devotshëm apo i prapë, i denjë për shoqërinë e Profetëve në Parajsë apo gjë për t'u djegur në Zjarrin e Përjetshëm. Kjo është dije për të panjohurën dhe për të nuk ka kush tjetër njohje, përveç Zotit. Gjithçka tjetër është dije, njohjen e së cilës Zoti ia kaloi Profetit të tij dhe ai ma kaloi mua, duke u lutur që gjoksi im të mund ta duronte dhe brinjët e mia të mund ta mbanin pa u bërë copë e thërrime.

[I]Ali ibn Muhammedi lindi në fshatin Varzenin në rrethinat e Rejjit dhe i përkiste sektit Azarike të harixhitëve. Ai e mbante veten për Sejjid dhe bir të Muhammed bin Ahmed Mukhtafi bin Isa bin Zejd ibn Aliut, po ekspertët e gjenealogjisë e biografët s'e pranojnë pretendimin e të qenit Sejjid, kurse babë i bëjnë Muhammed bin Ibrahimin, në vend të Muhammed bin Ahmedit. Babai i tij ishte nga soji i Ebu'l-Kejsit dhe kishte lindur nga një vajzë skllave prej fisit Sindki.

Ali bin Muhammedi u hodh në rebelim në vitin 255 H., kur sundonte Muhtedi Bilahu. Ai mblodhi rreth vetes shumë njerëz nga periferitë e Basras, duke u premtuar para, pasuri e liri dhe mundi të hynte në Basra më 17 Shewal të vitit 257 H. duke plaçkitur e masakruar vetëm brenda dy ditëve rreth tridhjetë mijë njerëz, burra, gra e fëmijë, duke rrënuar

kretizohet me goditje atomike të qyteteve më të mëdha të botës.

1165 Që thashë më lart.

1166 Zoti.

shtëpi dhe djegur xhami dhe duke zbatuar dhunë ekstreme, gjakderdhje, egërsi dhe primitivitet. Pas katërmbëdhjetë vjetësh vrasjesh e shkatërrimi të paprerë, u vra edhe vetë ai në muajin Sefer të vitit 270 H., gjatë sundimit të Muweffekut. Kështu njerëzit shpëtuan më në fund nga mizoritë e tij të pashembullta.

Kjo profeci e Imam Aliut është një nga shumë të tjera, që hedhin dritë në dijet e tij rreth së panjohurës. Hollësitë për hordhitë e tij, dhe pikërisht fakti që nuk do dëgjoheshin as hingëllima kuajsh dhe as trokëllima armësh, njihen si një fakt historik. Historiani Taberi tregon se kur arriti afër Karkhut për të ndezur revoltën, Ali bin Muhammedi u mirëprit nga populli i atij vendi. Dikush i dha një kalë, për të cilin nuk qe e mundur të gjendeshin frerë, sado që kërkuan. Më në fund ai e kalëroi duke përdorur një litar në vend të tyre. Atë kohë gjithë arsenali i tij i armëve përbëhej vetëm nga tri shpata, nga të cilat njërën e mbante ai vetë, një tjetër e kishte Ali ibn Abban Muhlibi dhe të tretën, Muhammed ibn Muslimi; më vonë u mblodhën dhe armë të tjera gjatë grabitjeve.

[II]Kjo profeci e Imam Aliut lidhet me sulmin e tartarëve, banorë të shkretëtirës Mongole, në veriperëndim të Turkistanit. Këto tribu gjysmë të egra jetonin duke plaçkitur, vrarë e shkatërruar. Ato e kishin zakon të luftonin me njëra-tjetrën dhe të sulmonin zonat fqinje. Çdo fis kishte një kryetar më vete, që e quante veten përgjegjës për mbrojtjen e njerëzve të tij. Njëri nga prijësat e tyre, Çinghiz Khani, që shquhej për trimëri e guxim të veçantë, iu fut bashkimit të tribuve të ndara në një organizim të vetëm dhe ia doli t'i nënshtronte të gjithë nëpërmjet forcës e urtësisë së tij, me gjithë kundërshtimin e tyre të madh. Në vitin 606 H. ai mundi të mblidhte një ushtri të madhe nën flamurin e tij dhe vërshoi si një ortek i papërmbajtur, duke pushtuar qytete dhe rrënuar popuj, dhe e shtriu sundimin e tij deri në Kinën veriore.

Pasi e forcoi pushtetin e tij, dërgoi një delegacion te Alaudin Khawariz Shahu, sundimtar i vendit fqinj të Turkistanit, me të cilin bëri një marrëveshje mbi bazën e kushteve të vëna prej tij. Sipas saj, tregtarët tartarë mund të shkonin për tregti në Turkistan pa pasur frikë nga ndonjë e keqe për jetën dhe pasurinë e tyre. Për disa kohë tartarët tregtuan lirisht dhe pa probleme, pastaj Alaudini i akuzoi për spiunazh, sekuestroi mallrat e tyre dhe urdhëroi prijësin e Atrarit që t'i vriste. Kur mësoi Çinghiz Khani për thyerjen e marrëveshjes dhe vrasjen e tregtarëve tartarë, sytë iu ndezën flakë e filloi të dridhej nga tërbimi. Ai i dërgoi fjalë Alaudinit që të kthente mallrat e tregtarëve e t'i dorëzonte sundimtarin e Atrarit, por Alaudinit ia kishin verbuar sytë fuqia dhe autoriteti që gëzonte, kështu që nuk i kushtoi asnjë vëmendje kërkesës së tij, bile u tregua aq dritëshkurtër, saqë vrau edhe të dërguarin e Çinghiz Khanit. Atëhere Çinghiz Khani e humbi fare gjykimin dhe sytë iu mbushën me gjak. Ai u ngrit me shpatë në dorë e luftëtarët tartarë u vërsulën me kuajt e tyre të shpejtë drejt Buharasë. Alaudini i doli përpara për t'i bërë ballë me katër lakhe[1167] njerëz, por nuk mundi t'u rezistonte sulmeve të pandërprera të tij. Pasi u dërrmua në disa beteja, u arratis

[1167] Një lakh ka 100 000 vetë.

në Nishapur duke kaluar nëpër Jeksarte. Tartarët e rrënuan Buharanë dhe e rrafshuan fare. Ata shkatërruan shkollat e xhamitë, shkrumbuan shtëpitë dhe vranë burra e gra, pa dallim. Një vit më vonë sulmuan edhe Samarkandin, derisa e shkretuan krejtësisht. Pas arratisjes së Alaudinit, qeverisjen e mori në duar djali i tij, Xhelaludin Khawariz Shahu, por tartarët e dëbuan dhe atë. Dhjetë vjet me radhë Xhelaludini u end nga njëri vend në tjetrin pa rënë në duart e tyre, më në fund kaloi lumin dhe doli nga kufijtë e mbretërisë së tij. Ndërkohë tartarët bënin ç'ishte e mundur për të shkretuar tokat e populluara dhe për të asgjësuar çdo qenie njerëzore. Asnjë qytet nuk i shpëtoi hakmarrjes së tyre e asnjë popullatë nuk mundi të shmangte nëpërkëmbjen prej tyre. Kudo që shkuan ata, përmbysën mbretëri të tëra dhe rrëzuan nga fuqia shumë sundimtarë. Në këtë mënyrë ia dolën brenda një kohe të shkurtër që të vendosnin autoritetin e tyre në të gjithë pjesën veriore të Azisë.

Në vitin 622 H. Çinghiz Khani vdiq dhe vendin ia zuri djali i tij, Ukhtai Khani. Ai e gjeti Xhelaludinin në vitin 628 H. dhe e vrau. Pas tij në fron erdhi djali i djalit tjetër të Çinghiz Khanit, Menku Khani. Pas Menku Khanit, pushtetin në një pjesë të vendit e mori Kublej Khani, kurse kontrolli i Azisë i ra në pjesë vëllait të tij, Halaku Khanit. Në këtë mënyrë mbretëria e Çinghiz Khanit u nda midis stërnipërve të tij.

Halaku Khani kërkonte të shtinte në duar hapësirat muslimane në kufi. Rastin për një gjë të tillë ia dhanë hanefitë e Khorasanit, të cilët ishin në armiqësi me shafi'itë. I ftuar që të sulmonte Khorasanin, Halaku Khani u nis kundër tij, ndërkohë që hanefitë i hapën dyert e qytetit duke e menduar veten favorit të tij. Po tartarët s'bënë asnjë dallim midis hanefive dhe shafi'ive dhe vranë këdo që u binte në duar. Pasi asgjësuan shumicën e popullsisë së këtij qyteti, vendosën në të administratën e tyre. Pra, ishin këto grindje midis hanefive e shafi'ive që i hapën dyert pushtimit deri në kufijtë e Irakut. Pushtimi i Khorasanit ia shtoi më shumë guximin e oreksin Halaku Khanit. Në vitin 656 H. ai marshoi me dyqind mijë tartarë mbi Bagdad. Ushtria e Motasim Bilahut i bëri ballë bashkë me popullsinë e qytetit, por forcat e tyre nuk mjaftonin për t'i vënë fre këtij vërshimi të së keqes. Tartarët hynë në qytet në ditën e Ashures, duke shkaktuar gjakderdhje e rrënim dyzet ditë e netë me radhë. Rrëketë e gjakut rridhnin nëpër rrugë e gjithë shtigjet ishin mbushur me kufoma. Njerëzit kaloheshin në thikë grupe-grupe, kurse vetë Motasimin e shkelën me këmbë, deri sa dha shpirt. Mbijetuan vetëm ata që u futën nëpër puse dhe vende nëntokësore, duke iu fshehur syrit të tyre. Shkretimi i Bagdadit e tronditi mbretërinë Abbaside që në themele dhe hapi rrugën për shkatërrimin e saj përfundimtar.

Disa historianë ia hedhin fajin e këtij rrënimi Ibn Ulkemit. Sipas tyre, ai bashkëpunonte me disa grupeve të rëndësishme shi'ite, që e kishin nxitur të ftonte Halaku Khanin me anë të ministrit të tij, Nasirudin Tusit, për të marshuar mbi Bagdad pasi të sulmonte sektorin e Kharkut. Por edhe sikur të ishte kështu, nuk mund të anashkalohet fakti historik që kalifi abbasid Nasirudin il-Lah i kishte nxitur e joshur tartarët kohë më parë të sulmonin vendet muslimane. Ai i kishte çuar fjalë Çinghiz Khanit që të marshonte mbi Khawarizmin meqë banorët e tij nuk e njihnin autoritetin e Kalifatit të tij, duke u dhënë tartarëve të kuptonin

që në gjirin e muslimanëve nuk kishte bashkëpunim e unitet. Pas kësaj ishin hanefitë ata që i kishin dërguar lajm Halaku Khanit për të rrënuar shafi'itë; si rezultat i këtij veprimi, tartarët pushtuan Khorasanin, duke hapur kështu rrugën për të marshuar mbi Bagdad. Në këto rrethana, të bësh përgjegjës për shkatërrimin e Bagdadit vetëm Ibn Ulkemin dhe të injorosh veprimin e Nasirudin il-Lahut si dhe grindjen mes hanefive dhe shafi'ive, do të thotë të fshehësh të vërtetën. Në fakt, shkaku i rënies së Bagdadit ishte pikërisht pushtimi i Khorasanit, kurse shkaktarët realë të këtij pushtimi ishin banorët vendas hanefi. Vështirë të besohet se Halaku Khani do mund të sulmonte një qendër të madhe si Bagdadin, i cili me fuqinë dhe madhështinë e vet kishte imponuar nderim e adhurim në një pjesë të mirë të botës, vetëm duke u nisur nga një mesazh individual. Ishte ky pushtim, pikërisht, ai që i dha atij guxim për të marshuar mbi këtë qendër muslimane.

[III]Të kesh njohuri për të panjohurën në nivel personal është një gjë, kurse të të jepet dija për çështje të ndryshme nga vetë Zoti për ta transmetuar pastaj te të tjerët, është një tjetër gjë. Njohja e së ardhmes, siç zotërohet nga profetët e mëkëmbësit e tyre, fitohet përmes mësimeve dhe zbulesave të Zotit. Vetëm Zoti ka dijeni për ngjarjet që do të ndodhin në të ardhmen e vetëm Ai mund t'ia japë këtë dije kujtdo që dëshiron. Lidhur me këtë çështje Ai thotë:

**"Vetëm Ai është Njohësi i të Paparës e Ai s'ia zbulon kujt, përveç disa lajmëtarëve të zgjedhur të Tij."**

(Kur'ani, 72:26-7).

Imam Aliu e mori njohjen e së ardhmes nëpërmjet mësimeve të Profetit e frymëzimit nga Zoti, gjë për të cilën dëshmojnë dhe fjalët e thëna prej vet atij në këtë ligjëratë. Natyrisht, ndonjëherë nuk është as e udhës dhe as e përshtatshme që të zbulohen të gjitha çështjet, për pasojë ka shumë syresh që mbeten mistere. Me to nuk mund të njihet askush, përveç Zotit:

**"S'ka dyshim, vetëm Zoti e di Orën, Ai e dërgon shiun dhe Ai e di çka në mitra; askush nuk e di ç'e pret të nesërmen; askush nuk e di, ku e ka fundin. E pra! Zoti është i Gjithëdijshmi, i Gjithëfuqishmi!"**

(Kur'ani, 31:34).

## Ligjërata 129

### *Mbi gjërat vërtet të rëndësishme të kësaj bote*

O krijesa të Zotit! Ju e çdo gjë tjetër që doni nga kjo botë, u përngjani fantazmave që vjen një kohë dhe duhet të zhduken, apo atyre borxhlinjve që e dinë që s'i kthejnë dot borxhet. Jeta është e shkurtër, por regjistrat e punëve tuaja ruhen përjetë. Shumë njerëz raskapiten duke i shkuar kot fuqitë e tyre e shumë të tjerë rropaten duke nxituar drejt humbjes. Është koha kur virtyti

bën prapa, e keqja bën përpara dhe Djallit i është sosur durimi e mezi pret që të shohë shkatërrimin e njeriut. Është koha kur armët e tij janë më të fuqishme, kurthet e tij janë më të zakonshme dhe preja e tij është më e lehtë[1168].

Pa shikoni: Gjithandej do gjeni ose një njeri të varfër, duke vuajtur mizerjen e vet, ose një njeri të pasur, duke shpërfillur Zotin e të gjitha mirësitë që i dhuroi, ose një koprrac që e rrit pasurinë duke shkelur detyrimet e Zotit, ose njerëz kokëfortë, që i mbyllin veshët para çdo këshille.

Ku jeni ju, o njerëz të mirë? Ju, o njerëz të virtytshëm? Ku janë bujarët e shpirtmëdhenjtë tuaj? Ku janë ata që nuk e njohin mashtrimin në jetën e tyre dhe që mbeten të panjollë në sjelljen e tyre? A s'u larguan nga kjo botë e neveritshme, e përkohshme e plot brenga? A s'keni mbetur tani mes atyre, që janë plehra e të ulët, sa dhe buzëve u vjen ndot t'i thonë e s'lëvizin as për ta përçmuar pozicionin e tyre të ndyrë?

**"Jemi të Zotit dhe te Ai do rikthehemi."**

(Kur'ani, 2:156).

Djallëzia ka pushtuar çdo gjë, si papritur, e nuk ka njeri që ta kundërshtojë dhe ndryshojë gjendjen, as që të ta heqë mendjen prej saj e të të largojë prej saj. A mos vallë shpresoni që me këto cilësi të siguroni qëndrimin në afërsinë e shenjtëruar të Zotit e të trajtoheni si dashurues të besueshëm të Tij? Medet! Zoti s'mashtrohet dot për Parajsën e Tij e mëshira e Tij nuk mund të fitohet, përveçse përmes bindjes. Mallkimin e Zotit paçin ata që i kanë këshillat e mira, por u bëjnë bisht, si dhe ata që ne i largojmë nga e liga, e ata duan vetë të bien pré e saj!

## Ligjërata 130

### *Mbajtur kur dëbuan Ebu Dherin[1] për në Rabza*

O Ebu Dher! Ti je indinjuar në emër të Zotit, prandaj mos e humb shpresën tek Ai, për të Cilin ti u indinjove. Njerëzit të druheshin në çështjet e kësaj bote[1169], e ti u druheshe për besimin tënd. Leri, pra, në punën e tyre për gjithçka që të druhen, e ik prej tyre e merr me vete çdo gjë, për të cilën

[1168] Për t'u kapur.

[1169] Për shkak të interpretimit të vërtetë e të drejtë që ai u bënte këtyre çështjeve nëpërmjet mësimeve Kur'anore.

u druhesh[1170]. Sa shumë nevojë kanë ata për atë, drejt së cilës ti përpiqesh t'i kthesh, dhe sa pak nevojë ke ti për atë, që ata ta mohojnë! Ti do ta mësosh shpejt se cili është fitimtari i të nesërmes dhe cili është për t'u patur zili[1171]. Edhe sikur këta qiej e kjo tokë të ishin mbyllur për ndokë e ky të kishte droje nga Zoti, Zoti do t'ia hapte. Veç e drejta duhet të joshë - e padrejta duhet të ngjallë neveri. Po të kishe pranuar joshjet e tyre për këtë botë, do të të kishin dashur, e po të kishe dhe ti pjesën tënde në të, do të të kishin dhënë mbrojtje[1172].

---

[I]Emri i vërtetë i Ebu Dher el-Ghifariut ishte Xhundub bin Xhenade. Ai ishte banor i Rabzas, një fshat i vogël në anën lindore të Medinës. Kur dëgjoi për Mesazhin e Profetit, erdhi në Mekë, u njoh me Islamin dhe e pranoi qysh në fillimet e tij, duke tërhequr mbi vete në këtë mënyrë lloj-lloj mundimesh e vuajtjesh të paprera nga Kureishët e pafé. Por mbeti i paepur në çdo rast. Ai është nga muslimanët më të parë, po veç hershmërisë së tij në Islam, Ebu Dheri ishte tepër i përkushtuar dhe njeri i sakrificës, aq sa Profeti ka thënë për të:

> Midis njerëzve të mi, Ebu Dheri është i ngjashmi i Isait[1173], djalit të Merjemes, për nga përkushtimi dhe shpirti i sakrificës.

Në kohën kur u bë Umeri kalif, Ebu Dheri vajti në Siri, ku ndenji edhe gjatë mbretërimit të Uthmanit. Ai i kalonte ditët duke këshilluar, duke i udhëzuar njerëzit në rrugë të drejtë përmes predikimit dhe duke i njohur me madhështinë e anëtarëve të Familjes së Profetit. Gjurmët e shi'izmit, që takohen në Siri e Xhebel-i Amil dhe sot e kësaj dite, janë rezultat i predikimit dhe veprimtarisë së tij dhe fryt i farës së mbjellë prej tij. Guvernatori i Sirisë, Mu'avia, nuk e duronte këtë sjellje të Ebu Dherit dhe ishte shumë i pakënaqur nga kritika e demaskimi i hapët, që ai u bënte aferave e veprimtarive të tjera të gabuara të Uthmanit. Po ai nuk mund t'i bënte gjë. Më në fund i shkruajti Uthmanit se ai do ta ngrinte popullin kundër Kalifit, po të qëndronte dhe ca, prandaj duhej gjetur një ilaç kundër tij. Uthmani i dërgoi një letër, me të cilën i kërkonte ta hipte Ebu Dherin në një gamile të pashaluar dhe ta niste për në Medinë. Urdhri u zbatua.

Po me të ardhur në Medinë, megjithëse i gjakosur dhe i raskapitur, Ebu Dheri rifilloi që të predikonte për të drejtën e të vërtetën. Ai u kujtonte njerëzve ditët e Profetit e u thoshte të mos hutoheshin nga salltanetet mbretërore. Kjo e vinte Kalifin e Tretë në pozitë

---

[1170] Mësimet dhe të vërtetat e Islamit.

[1171] Në Ditën e Gjyqit të Madh.

[1172] Se ata s'mund të ndihmojnë thjesht për humanizëm apo ngaqë meriton ndihmë dhe mbrojtje me të vërtetë.

[1173] Jezu Krishtit.

mjaft të vështirë, prandaj u përpoq t'u vinte fré fjalimeve të tij. Një ditë e thirri e i tha: "Dua të di nëse ke thënë që Profeti është shprehur që kur Beni Umejjadët të arrijnë numrin tridhjetë, do t'i shohin qytetet e Zotit si pronat e tyre, krijesat e Tij si skllevërit e tyre dhe fenë e tij si mburojën e tradhtisë së tyre.

Ebu Dheri i tha se e kishte dëgjuar Profetin të shprehej pikërisht me ato fjalë. Uthmani e akuzoi se po përhapte një gënjeshtër dhe pyeti të pranishmit nëse ndonjëri prej tyre kishte dëgjuar për një thënie të tillë. Të gjithë e mohuan. Por Ebu Dheri kërkoi që kjo pyetje t'i bëhej Ali ibn Ebi Talibit. Atëhere dërguan dhe e thirrën dhe atë e i bënë të njëjtën pyetje. Imam Aliu u përgjigj se kjo ishte e vërtetë dhe se Ebu Dheri kishte të drejtë. Uthmani e pyeti, mbi ç'bazë mund ta dëshmonte vërtetësinë e këtij hadithi. Atëhere Imam Aliu tha se e kishte dëgjuar Profetin të thoshte:

> Nuk ka folës më të vërtetë se Ebu Dheri nën tërë këtë qiell dhe mbi gjithë këtë dhé.

Pas kësaj Uthmani nuk mund të bënte më gjë. Po ta cilësonte gënjeshtër edhe këtë thënie, do të falsifikonte vetë Profetin. Prandaj ruajti qetësinë, megjithëse u turbullua shumë ngaqë s'mundi ta përgënjeshtronte një gjë të tillë. Nga ana tjetër Ebu Dheri filloi të fliste fare hapur kundër sistemit dhe, sa herë që shikonte Uthmanin, recitonte këto ajete:

> **"Lajmëroi për ndëshkim të dhimbshëm ata që grumbullojnë flori e argjend e nuk e shpenzojnë në rrugën e Zotit. Atë Ditë ata do zhuriten në zjarr të Skëterrës; e vet ata do përvëlojnë me to ballin, ijet dhe shpinën e tyre, dhe do t'u thuhet: 'Kjo është që mblodhët për vete, prandaj shijoni ç'mblodhët!'"**

(Kur'ani, 9:34-5).

Kalifi i Tretë i premtoi para, po s'e futi dot në kurthin e rrjetit të tij të florinjtë këtë njeri të lirë, përdori edhe represionin, por s'e pushoi dot gjuhën e tij të thoshte të vërtetën. Më në fund e urdhëroi të largohej e të shkonte në Rabza. Për këtë ngarkoi Merwanin, birin e një njeriu që Profeti e kishte dëbuar përgjithmonë, që ta nxirrte nga Medina, dhe nuk lejoi asnjë njeri ta përcillte e të bisedonte me të. Por Imam Aliu, Imam Hasani, Imam Huseini, Akili, Abdullah bin Xha'feri e Ammar ibn Jasiri s'e përfillën këtë urdhër dhe e shoqëruan për ta përcjellë. Me këtë rast u mbajt edhe ligjërata e mësipërme.

Në Rabza Ebu Dherit iu desh të kalonte një jetë tepër të vështirë. Këtu i vdiqën djali i tij, Dheri, si dhe gruaja, dhe i ngordhën të gjitha dhentë e dhitë që mbante për të jetuar. Nga fëmijët i mbeti vetëm një vajzë, që i ndau bashkë me të hallet dhe vuajtjet e urisë. Kur i shterën gjithë mjetet e jetesës dhe ditët filluan të kalojnë njëra pas tjetrës pa vënë gjë në gojë, vajza i tha Ebu Dherit: "Baba, sa kohë do bëjmë kështu? Eja të shkojmë gjëkundi për të kërkuar ushqim". Ebu Dheri e mori me vete e u nisën shkretëtirës. Por nuk mundi të gjente bile as gjethe për të ngrënë. Në fund, u lodh e u ul në një vend. Pastaj mblodhi një grumbull rëre, vuri mbi të kokën dhe u shtri. Pas pak filloi të gulçonte, sytë i shkuan lart dhe e mbërthyen ngërçet e vdekjes.

Kur e pa vajza në këtë gjendje, u trondit e i tha: "Baba, po të vdesësh në këtë shkretëtirë të paanë, si do bëj për të të varrosur, krejt e vetme?" Ai u përgjigj: "Mos u shqetëso, bija ime. Profeti më ka parathënë se do të vdes i pandihmuar nga njeri, po për varrimin tim do kujdesen disa irakenë. Pasi të mbaroj, hidhmë sipër një çarçaf, pastaj ulu buzë rrugës. Kur të kalojë ndonjë karvan, thuaju se ka vdekur Ebu Dheri, bashkëluftëtari i Profetit".

Pastaj dha shpirt dhe ajo shkoi e u ul buzë rrugës. Nuk shkoi shumë dhe asaj ane kaloi një karvan. Në të ishte Hilal bin Malik Muzni, Ahnaf bin Kejs et-Temimi, Sasa'e bin Sauhan Ebadi, Eswed bin Kejs et-Temimi e Malik bin Harith el-Eshteri. Kur dëgjuan për vdekjen e Ebu Dherit, u tronditën shumë nga fundi i tij pa asnjë ndihmë dhe e shtynë udhëtimin e u morën me varrimin e tij. Malik Eshteri dha për qefin një çarçaf pëlhure që vlente katër mijë dirham. Pas riteve fetare dhe varrimit, ata u nisën përsëri.

Kjo ngjarje ka ndodhur në muajin Dhu'l-Hixhe të vitit 32 H.

## Ligjërata 131

***Lidhur me arsyet e pranimit të Kalifatit dhe cilësitë që duhet të ketë një governator apo qeveritar***

O mendje të hallakatura e zemra të ndara, që s'ndodheni në trupat ku duhej të ndodheshit, por tjetërkund! Unë po ju prij miqësisht drejt së vërtetës, por ju i bëni bisht si ato dhitë e dhëntë që ia mbathin nga turfullima e luanit. Sa e rëndë është për mua t'ju fut në sekretet e së drejtës e t'ju drejtoj për në shtigjet e së vërtetës!

O Zoti im, Ti e di që ç'ka bëra, nuk ishte për të kërkuar fuqi e sundim, dhe as për fitimin e diçkaje nga kotësitë e kësaj bote. Veç u përpoqa të rivendosja shenjat e fesë Tënde dhe të nxitja lulëzimin e qyteteve të Tua, në mënyrë që krijesat e Tua të vuajtura nga e padrejta, të mund të ndihen të sigurta, e që të rivendosen porositë e Tua, të lëna pas dore.

O Zoti im, unë jam i pari që u mbështet pas Teje dhe i vuri veshin e iu përgjigj thirrjes së Islamit. Kush është tjetër përpara meje, përveç Profetit?

Ju sigurisht e dini, që ai që është caktuar për t'u kujdesur për nderin, jetën, udhëheqjen, shpërndarjen e trofeve dhe administrimin e së drejtës ndër muslimanët, nuk duhet të jetë dorështrënguar: Një i tillë do ta lakmonte pasurinë e shtetasve të tij; as i paditur, sepse me padijen e tij do t'i shpinte shtetasit e tij në rrugë të gabuar; as brutal e i pasjellshëm, sepse do t'i largonte njerëzit me ashpërsinë e tij; as i përzier në punë pasurishë, sepse kjo do t'i jepte mundësi të merrte nga njëri për t'ia dhënë tjetrit; as i dhënë pas ryshfetit, përderisa i takon të marrë vendime; as shkelës i të

drejtave të të tjerëve apo zvarritës i halleve të tyre pa fund e pa mbarim; dhe as mospërfillës i *Sunnet*it, përndryshe do ta çonte popullin në rrënim.

## Ligjërata 132

***Këshilla e paralajmërime për vdekjen***

Qoftë lëvduar Zoti për çdo gjë që na merr e na jep, e për çdo gjë që na bën për të na vënë në provë. Ai është i njohur me çdo gjë të fshehur e shikon gjithçka të mbuluar me mister. Ai di çdo gjë që mban zemra dhe fshehin sytë. Dëshmojmë që s'ka zot tjetër, përveç Atij, dhe që Muhammedi u zgjodh e u dërgua prej Tij. Dhe e bëjmë këtë dëshmi heshturazi[1174] dhe hapur, me zemër dhe me gjuhë.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Për Allah, ajo[1175] është realitet, jo shaka, e vërtetë, jo e gënjeshtërt. Nuk ka gjë tjetër[1176], përveç vdekjes. Lajmëtari i saj bën të dëgjohet dhe ekzekutori i saj bën të mos vonohet. Mos u mashtroni nga njerëzit sepse janë shumicë, sepse i keni parë ata që jetuan përpara jush, që grumbulluan pasuri, që iu druajtën skamjes e u ndjenë të sigurtë nga pasojat[1177], që u dhanë pas dëshirave e besuan se e kishin vdekjen tepër larg; sepse pastaj i patë se si vdekja i mbërtheu, i nxori nga shtëpitë e tyre e i largoi nga vendet ku ndiheshin të sigurtë; dhe i patë se si i mbështollën në qefin dhe si u morën me ta njerëzit, njëri pas tjetrit, duke i mbartur mbi supe e duar.

A nuk jeni ju dëshmitarë të atyre që u dhanë pas iluzioneve, ngritën ndërtesa të fuqishme, mblodhën pasurira të pafundme e pastaj i ndërruan banesat me varre dhe shtëpitë e tyre u katandisën në rrënoja? Pasuritë e tyre u mbetën atyre që mbetën pas, trashëgimtarëve dhe bashkëshorteve të tyre. Tani nuk mund t'u shtojnë më gjë punëve të mira, as t'i bëjnë më thirrje mëshirës së Zotit për punët e tyre të liga. Prandaj, kushdo që e mëson zemrën e vet me frikën e Zotit, arrin një vend të dëshiruar dhe vepra e tij e shpie në sukses. Përgatiteni veten për këtë vend dhe bëni për Parajsën çdo gjë që mundni. Kjo botë nuk është bërë për të qenë vendqëndrimi juaj i përjetshëm,

---

[1174] Me sinqeritet, pa fjalë që të dëgjojnë dhe të tjerët.

[1175] Për të cilën ia vlen që njeriu të shqetësohet.

[1176] Që duhet t'ju mbajë në alarm.

[1177] E këqija të jetës.

po është krijuar thjesht si urë kalimi, që të merrni në të dëshminë e veprimeve tuaja të mira për në shtëpinë e përjetshme[1178]. Rrini gati, që të ndaheni prej saj, dhe mbajeni afër gjith' çfarë ju duhet për t'u nisur për udhë.

## Ligjërata 133[1179]

### *Për Lavdinë e Zotit*

Kjo botë dhe tjetra ia kanë dhënë Atij frerët e tyre, e qiejt e dherat[1180] ia kanë dhënë Atij çelësat e tyre. Pemët e lulëzuara i përkulen Atij mëngjes e mbrëmje; prej Atij e prodhojnë zjarrin flakadan degët e tyre dhe e kthejnë ushqimin e marrë në fruta të pjekura.

**Pjesë e po asaj ligjërate për Kur'anin e Shenjtë**

Ju keni në mes jush Librin e Zotit, që flet pa iu lajthitur gjuha kurrë. Ai është shtëpia me kolona që nuk i rrënohen kurrë dhe me banorë që nuk u njolloset nderi kurrë.

**Pjesë e po asaj ligjërate për Profetin e Shenjtë**

Zoti e nisi Profetin pasi kishte kaluar kohë nga profetët e mëparshëm, atëhere kur njerëzit ishin ngatërruar nëpër argumente të ndryshme. Me të Zoti shteri vargun e profetëve dhe e plotësoi Zbulesën e Tij. Pastaj ai luftoi për Atë kundër kujtdo që i kishte kthyer shpinën e i kishte vënë të tjerë përbri.

**Pjesë e po asaj ligjërate lidhur me këtë botë**

Kjo botë është fundi i shikimit për mendjet e verbra, që nuk dallojnë dot gjë tjetër matanë saj. Por shikimi i kujt ka sy[1181] depërton nëpër të dhe e sheh që banesa[1182] është më tutje. Ai që sheh, do që t'i largohet e mbledh

[1178] Në Parajsë.

[1179] Me sa duket nuk është gjetur dot e gjithë ligjërata, por vetëm këto pesë fragmente, të cilat disa studjues i shikojnë si pesë thënie të ndryshme, kurse disa të tjerë si pjesë të një ligjërate të madhe.

[1180] Vini re vizionin e Imam Aliut për mundësinë e ekzistencës së shumë 'dherave', që duket se sipas tij kanë po ato mundësira që ka edhe dheu ynë (në pikëpamje të kushteve për jetesën e qenieve të gjalla).

[1181] Për të shikuar me mendjen e vet.

[1182] E vërtetë.

vetëm zahiré[1183] në të, e ai që është i verbër i futet në gji e kënaqet vetëm me qumështin e saj.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Ju e dini që njeriu velet e lodhet me çdo gjë, përveçse me jetën, e kjo ngaqë s'gjen e nuk shikon tek vdekja asgjë të mirë. Sepse nuk e di që ajo është jetë për zemrën e vdekur[1184], shikim për syrin e verbër[1185], dëgjim për veshin e shurdhër[1186], dhe në të njëjtën kohë - etjeshuarje për të etuarin[1187] dhe mjaftueshmëri e siguri e përsosur.

Ai, përmes të cilit shikohet[1188], flitet[1189] e dëgjohet[1190] është Libri i Zotit. Njëra pjesë e tij flet për pjesën tjetër të tij, e njëra pjesë e tij dëshmon për pjesën tjetër. Ai s'përmban kundërthënie rreth Zotit, as i shpie larg udhës së Zotit ata që veprojnë sipas tij. Por ju jeni bashkuar me njëri-tjetrin për t'u urryer midis jush e për të rritur gjelbërim mbi pisllëkun tuaj[1191]. Jeni marrë vesh me njëri-tjetrin për t'u bërë robër të dëshirave e për të ushtruar armiqësi ndaj njëri-tjetrit për hir të fitimit të pasurisë. Shpirti i ligësisë[1192] ju ka trullosur dhe mashtrimi ju ka futur në rrugë të keqe.

Prandaj e kërkoj ndihmën e Zotit, për vete e për ju.

## Ligjërata 134

***Gjatë këshillimit me kalifin Umer bin Khatab, kur ky i kërkoi mendim[I] nëse duhej apo jo të merrte pjesë në marshimin kundër Romës[1193]***

Zoti ka marrë përsipër për pasuesit e kësaj feje forcimin e kufijve të

---

1183 Për botën tjetër.

1184 Që s'e ndjen realitetin e kësaj bote.

1185 Që s'i hyn në sy realiteti i kësaj bote.

1186 Ndaj zërit të brendshëm të dëshirave dhe shpresave për gjërat e kësaj bote.

1187 Për dije.

1188 Për të parë e gjetur rrugën e vërtetë, që Ai ka urdhëruar të ndiqet.

1189 E vërteta.

1190 Zëri i arsyes e të së vërtetës.

1191 Për ta mbuluar pisllëkun e brëndëshëm me një fasadë të bukur.

1192 Djalli.

1193 Perandorisë Bizantine.

Islamit dhe ruajtjen e pikave jetike të tij. Zoti i ndihmoi kur ishin të paktë dhe s'mund ta mbronin veten. Ai nuk njeh vdekje e është i përjetshëm. Nëse do të marshosh vet ti mbi armikun e do përleshesh me të, apo dhe do të vritesh, për muslimanët nuk do të ketë më strehë apo vend tjetër, nga ku do mund të niseshin prapë, përveç qyteteve të tyre të largëta e të mbetura pa mbrojtje. Prandaj dërgo atje një njeri me eksperiencë e vur nën urdhrat e tij njerëz me veti të larta, me vullnet e me përvojë të mirë. Po qe se Zoti do të ta japë fitoren, plotësohet dhe dëshira jote. Por nëse ndodh ndryshe, ti duhet të shërbesh si mbështetje për njerëzit dhe si qendra ku muslimanët do të kthehen përsëri.

---

[1]Shpesh Imam Aliut i rezervohet një pozicion vërtet i çuditshëm: Nga njëra anë thuhet se ishte injorant në praktikën e politikës e çështjet e administrimit, duke synuar kështu, që të provohet se revoltat e Umejjadëve ishin fryt i qeverisjes së tij të dobët e jo pasojë e nepsit të tyre për pushtet; nga ana tjetër tregohen shumë raste, kur kalifët janë këshilluar me të për çështje të rëndësishme të shtetit si dhe për punën e luftrave të ndryshme. Natyrisht, në këtë rast të fundit nuk synohet të nxirret në dukje drejtësia e mendimit dhe e gjykimit apo mençuria e thellë e tij, po vetëm të tregohet gjoja uniteti e harmonia midis tij dhe kalifëve e, në këtë mënyrë, të lihet në harresë fakti që midis tyre kishte diferenca në mendime, bile dhe përplasje, lidhur me çështje të ndryshme.

Në fakt historia tregon se Imam Aliu kishte kontradikta thelbësore me kalifët e se ai nuk miratonte të gjitha hapat që ata bënin. Kundërshtimet e tij në mendime dhe indinjata ndaj gjithë regjimeve të mëparshme është shprehur hapur në ligjëratën *Shekshekije*. Por këto s'e pengonin të jepte orientime të sakta lidhur me bashkësinë Islame. Karakteri i Imam Aliut ishte aq i lartë, sa askush nuk mund ta shkonte nëpër mend që ai do mund t'i bënte bisht në ndonjë rast dhënies së këshillave lidhur me të mirën e përgjithshme, apo që do mund të jepte këshilla që mund t'i sillnin dëm interesit publik[1194]. Ja përse kalifët e tjerë e kërkonin këshillimin me të, pavarësisht nga kundërshtitë principiale. Kjo hedh dritë në madhështinë e karakterit të tij dhe në korrektësinë e gjykimit e të mendimit të tij. Në këtë pikëpamje, ai manifestonte të njëjtin tipar të shquar të karakterit të Profetit të Shenjtë, që e bënte atë që të ishte kujdestari më i mirë dhe më besnik i interesave të të gjithëve, duke përfshirë edhe të pafetë, që nuk e vinin kurrë në dyshim drejtësinë e tij, megjithëse nuk e pranonin si Profet. Bile edhe në kulmet e përplasjeve me të, ata ia besonin atij pasuritë e tyre, pa pasur frikë dhe pa dyshuar kurrë se do mund t'i shpërdorte. Të njëjtin qëndrim ka mbajtur edhe Imam Aliu, duke qenë njeriu që në çështje besimi dhe konfidence zinte një pozicion aq të lartë, sa në korrektësinë e këshillës së tij besonin edhe miku edhe armiku. Raportet e Profetit të

---

[1194] Duke synuar hakmarrjen personale.

Shenjtë me të pafetë tregojnë vetëm nivelin e lartë të besueshmërisë së tij dhe prej tyre nuk mund të nxirret aspak përfundimi, se midis tij dhe atyre ekzistonte pajtim pikëpamjesh. Në këtë çështje besimi ka patur vendin e tij, kurse konflikti i Islamit me të pafetë ishte tjetër gjë. Në të njëjtën mënyrë shikohej dhe Imam Aliu - si mbrojtës i interesave shtetërore e komunitare dhe si ruajtës i mirëqenies dhe mbarëvajtjes së Islamit, edhe pse kontradiktat që kishte me kalifët ishin një fakt i njohur. Sa herë që ishin në lojë interesat e të gjithëve, do të kërkohej mendimi i tij dhe ai ishte në gjendje të jepte këshilla të paanshme, duke u ngritur mbi pakënaqësitë e tij personale. Ai s'lejoi kurrë që këshillat e tij të fshihnin ligësi dhe hipokrizi, duke mbajtur përherë parasysh thënien e Profetit të Shenjtë, sipas së cilës, 'ai, të cilit i kërkohet këshillë, është i besueshëm'. Kalifi Umer u këshillua me Imam Aliun lidhur me luftën e Palestinës, nëse duhej që ai të marshonte së bashku me ushtrinë apo jo; dhe Imam Aliu nuk llogariti nëse mendimi i tij pajtohej apo jo me ndjenjat e Kalifit, por mbajti parasysh prestigjin dhe interesat jetike të Islamit, duke e këshilluar që të qëndronte në vendin e vet e të dërgonte në frontin e luftës një njeri me eksperiencë e të mësuar në artet marciale. Kjo, sepse shkuarja në luftë e një njeriu të papërvojë do ta dëmtonte prestigjin e vendosur të Islamit dhe mund të asgjësonte përfundimisht nderimin dhe respektin e thellë që ai gëzonte midis muslimanëve qysh nga koha e Profetit të Shenjtë. Imam Aliu shihte shanse disfate e shkatërrimi në pjesëmarrjen e kalifit Umer në këtë luftë, prandaj gjykoi se ishte në interes të Islamit që ai të mbetej në qendër. Këtë mendim të tij ai e shprehu kështu:

> "Në rast se do të të duhet të tërhiqesh nga fusha e betejës, kjo nuk do ishte vetëm disfata jote vetjake. Muslimanët do të tronditeshin prej saj e do të largoheshin e shpërndaheshin gjithandej, sepse ushtria merr fund kur është vetë komandanti që braktis fushën e betejës. Nga ana tjetër, mosqenia e Kalifit në qendër do t'i priste gjithë shpresat për ndihma të tjera nga prapavija, dhe kjo do mund ta rrëzonte për tokë moralin e luftëtarëve".

Kjo është këshilla që është komentuar si një provë mirëkuptimi reciprok(!), ndonëse është dhënë duke u nisur nga prestigji e jeta e Islamit, që për Imam Aliun ishin më të shtrenjta se çdo gjë tjetër. Asnjë jetë e veçantë[1195] s'mund të ishte për të aq e shtrenjtë, sa ta bënte të shprehej kundër pjesëmarrjes së dikujt në luftë.

## Ligjërata 135

### *Midis Uthman bin Affanit dhe Imam Aliut pati një debat kur Mughire bin Ekhnesi[1] i tha Uthmanit se mund ta mbronte përpara Imam Aliut me argumente në interes të tij. Atëhere Imam Aliu i tha:*

[1195] Fjala është, për më tepër, për jetën e një kalifi.

O bir i një peme të mallkuar dhe pa të ardhme[1196], që nuk ka as rrënjë e as degë! Ti, një frikacak, do ndërmjetësosh me mua?! Për atë Allah! Zoti nuk do ta çonte në fitore atë që mbështetet tek ti, as do ta mbante më këmbë atë që ti e ngre[1197]. Largohu prej meje! Zoti të largoftë nga qëllimet e tua të mbrapshta e mos pastë mëshirë për ty, qoftë edhe sikur të më dilje në krah. Po pas kësaj, bëj si të dish.

---

[I]Mughire bin Ekhnesi ishte një ndër ithtarët e Uthmanit dhe djali i hallës së tij. Vëllai i tij, Ebu'l-Hakam bin Ekhnesi, ishte vrarë nga dora e vet Imam Aliut në betejën e Uhudit, këtej buronte dhe mëria e tij ndaj Imam Aliut. Babai i tij e kishte pranuar Islamin vetëm pas rënies së Mekës, po në zemër kishte mbetur i pabesë dhe hipokrit. Imam Aliu e quajti të mallkuar e pa të ardhme, sepse me një bir si Mugire meriton të quhesh i padjalë.

## Ligjërata 136[1198]

***Lidhur me sinqeritetin e qëllimeve të tij dhe mbështetjen për të mjeruarit***

Betimi juaj për besnikëri nuk ishte i pamenduar[I] dhe pozicioni im nuk është i njëjtë me tuajin. Unë ju kërkoj për hir të Zotit, kurse ju për interesat tuaja. O njerëz, mbështetmëni, pavarësisht nga dëshirat që keni në zemër. Për Allah, unë do marr hak për të mjeruarin kundër shtypësit të tij dhe do t'i mbërthej të padrejtit një zinxhir tek hunda, për ta hequr zvarrë drejt burimit të së vërtetës. Por e di që kjo s'do t'i japë atij asnjë farë kënaqësie.

---

[I]Me këto fjalë Imam Aliu i referohet gjykimit të Umer bin Khatabit lidhur me

---

[1196] Ka parasysh që identiteti i të atit të Mughires nuk njihej saktë; një interpretim tjetër i kësaj shprehjeje është dhënë edhe më lart.

[1197] Prej një njeriu si Mughire mund të kërkohet e jepet ndihmë vetëm nga njerëz që nuk janë në gjendje të bëjnë gjë vetë, bile as të qëndrojnë dot më këmbë.

[1198] Në fillim Zubeiri kishte qenë bashkëpunëtor i afërt i Imam Aliut e një nga të parët që kishte bërë betimin e besnikërisë mbi dorën e tij. Më vonë u bë i pakënaqur nga politika e Imam Aliut për shpërndarjen e barabartë të pasurisë e mundësive. Ai e kuptoi shpejt se në këto kushte nuk mund të nxirrte fitimet që kishte shpresuar. Kjo ishte arsyeja pse u hodh në rebelim, sapo Mu'avia e futi në grackë bashkë me Talhain, që ushqente armiqësi ndaj Imam Aliut për të njëjtat shkaqe. Kjo ligjëratë hedh dritë pikërisht mbi shkaqet e vërteta të revoltës së Zubeirit e Talhait.

dhënien e betimit të besnikërisë Ebu Bekrit në Sakife. Ai ka thënë: "Dua ta bëj të qartë që ky betim besnikërie ka qenë një lajthitje dhe gjë e pamenduar; por Zoti na ruajti nga pasojat e tij të këqija. Prandaj, të vritet kushdo që mendon të veprojë në të njëjtën mënyrë ..." (*Sahih*, el-Bukhari, vol. 8, f. 211; *Sherh Sahih ul-Bukhari*, el-Kastalani, vol. 11, fq 352; *Sireh en-Nebewijeh*, Ibn Hisham, vol. 4, ff. 308-309; *Tarikh*, Taberi, vol. 1, f. 1822; *el-Kamil fi Tarikh*, Ibn ul-Athir, vol. 2, f. 327; *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Ibn Kethir, vol. 5, ff. 245-6; *Musned*, Ahmed Ibn Hanbel, vol. 1, f. 55; *Sireh el-Halabijeh*, vol. 3, ff. 388, 392; *Ansab ul-Ashraf*, el-Baladhuri, vol. 5, f. 15; *Temhid*, el-Bakilani, f. 196; *Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 2, f. 23).

## Ligjërata 137

***Për Talhain dhe Zubeirin*[1199]**

Për atë Zot, s'është se ata gjetën gjë të papëlqyer te unë, as se u përpoqën të bënin drejtësi mes meje e tyre. Tani kërkojnë një të drejtë që vetë e braktisën, dhe një gjak që e derdhën vetë. Nëse në të do kisha pjesë dhe unë, do kishin dhe ata, pa dyshim; po nëse këtë gjë[1200] e bënë pa mua, faji është i tyre. Akti i parë i drejtësisë që duan të bëjnë, është të fajësojnë vetveten.

Unë s'e kam humbur intelektin, nuk i kam ngatërruar gjërat kurrë dhe as ato nuk më janë shfaqur të ngatërruara. Është e qartë që ky është një grup rebelësh, ku bën pjesë dhe ky i këtushmi[1201], së bashku me helmin e akrepit[1202] dhe shpifjet që bëhen për t'i futur faktet në harresë. Po çështja është e qëruar dhe e shtrembra është shkundur nga themelet. Gjuha e saj ka heshtur së thëni djallëzi. Për Allah! Për ta do përgatit një depo uji[1203], por prej saj vetëm unë do mundem të marr. Ata nuk do të jenë në gjendje të pijnë prej saj dhe as prej ndonjë vendi tjetër.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Ju erdhët drejt meje duke britur gjithë tërsëllimë, 'betohemi, beto-

[1199] Zubeiri e Talhai u bashkuan me armiqtë e vjetër të Imam Aliut, si Merwani me shokë, për realizimin e synimeve të tyre. Ata nisën të nxisnin masat e paditura të popullit për një revoltë të përgjithshme. Ky fjalim është nga të shumtët që ka mbajtur Imam Aliu për të sqaruar njerëzit dhe për t'i bërë të ndërgjegjshëm për qëllimet e vërteta të kundërshtarëve të tij.

[1200] Vrasjen e Kalifit të Tretë.

[1201] Zubeiri e Talhai.

[1202] Drejtuesja e rebelimit që përfundoi me betejën e Xhemelit.

[1203] Do t'ju jap një rast. E vërteta është që ata s'mundën të arrijnë sukses në ballafaqimet e mëvonshme me Imam Aliun.

hemi', tamam si ato gamilet-nëna, që sapo kanë nxjerrë në dritë fëmijët e tyre këmbëdridhur dhe vërsulen drejt tyre me vërtik. Unë s'jua lashë dorën time[1204], po ju ma rrëmbyet.

Zoti im! Këta të dy e kanë thyer besnikërinë ndaj meje dhe e kanë ngritur popullin kundër meje. Shkërmoqe, o Zot, atë që kanë ndërtuar ata, e mos e bëj të fortë atë që kanë ngrehur ata. Tregoju të keqen, ku kanë synuar e për të cilën kanë punuar. U kërkova të dëshmojnë që e ruajnë besën e premtuar e u solla me ta me nderim, para se të hidheshim në luftë. Por ata nuk e përfillën dhe e hodhën poshtë mundësinë që u dhashë, pa pranuar të futeshin në udhën e mbarë.

## Ligjërata 138

### *Lidhur me ngjarje të së ardhmes*[1205]

Ai do t'i kthejë dëshirat në drejtim të Kur'anit, kur njerëzit ta kenë kthyer Kur'anin drejt dëshirave, e ai do t'i kthejë shikimet e tyre te Kur'ani, kur njerëzit ta kenë parë Kur'anin siç u pëlqen syve të tyre.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Përpara këtij mbrojtësi të së Mirës[I], gjërat do të keqësohen e luftërat do shpërthejnë mes jush me tërë tërbimin e tyre, me dhëmbët kërcënonjës e gjinjtë plot qumësht të ëmbël[1206] dhe thitha të tharta. Kini mendjen, kjo do të ndodhë nesër dhe e nesërmja vjen shpejt me gjëra që ju nuk i dini. Njeriu me pushtet nuk do të dalë nga gjiri i kësaj turme[1207]. Ai do t'i ndëshkojë të gjithë nëpunësit për punët e tyre të liga. Atëhere dheu do t'i hapë të gjitha thesaret e gjirit të tij e do t'i hedhë çelësat e tyre te këmbët e tij. Ai do t'ju tregojë rrugën e drejtë të sjelljes[1208] e do t'u japë jetë aspekteve të lëna pas dore të Kur'anit e *Sunnet*it.

---

1204 Duke e njohur mendjen tuaj të mbrapshtë.

1205 Ligjërata tregon si u duhet bërë ballë vështirësive që pritej të dilnin në rrugën e njerëzimit dhe flet për Imamin që do t'i dalë atij në mbrojtje.

1206 Fillimisht fitimtarët e këtyre luftërave do gëzojnë frytet e fitoreve të tyre, por fundi do të jetë i hidhur edhe për ta.

1207 Fjala është për Imamin e Dymbëdhjetë, i cili do ta shpëtojë shoqërinë njerëzore nga të gjitha të këqijat.

1208 Virtytin, si një gjendje e karakterit që synon gjithmonë një të mesme midis të dy ekstremeve dhe që bazohet në barazi e drejtësi.

**Pjesë e po kësaj ligjërate**

Sikur e kam përpara syve nxitësin e së keqes[1209] [II], tek shfaqet që nga Siria duke i shtyrë flamujt e tij drejt rrethinave të Kufas, dhe tek rri kërrusur mbi të si një gamile që kafshon. E ka mbuluar dheun plot me kafka, gojën e ka hapur si furrë dhe shkel rëndë me këmbët e tij mbi truall. Afrohet nga çdo anë dhe sulmet e tij janë të egra.

Për Allah, ai do t'ju shpërndajë në të katër anët e do të mbeteni fare pak, si koli[1210] në sy. Vuajtjet dhe mundimet tuaja do jenë të tmerrshme. Do vazhdoni kështu derisa Arabët të vijnë prapë në vete. Në këtë të keqe duhet t'u përmbaheni rrugëve të vendosura, shenjave të shndritshme e kohëve të hershme, që mbartin virtytet e përjetshme të Profetësimit. Se duhet ta dini që Djalli i bën rrugët e tij të lehta, që ju ta ndiqni me dëshirë.

[I] Kjo profeci e Imam Aliut ka të bëjë me ardhjen e Imamit të Dymbëdhjetë.

[II] Bëhet fjalë për Abdul-Malik bin Merwanin, që erdhi në fuqi në Siri pas Merwanit. Pas vrasjes së Mukhtar bin Ebu Ubeides në përleshjen që ky pati me Musa'bin, Abdul-Malik bin Merwani marshoi me ushtritë e tij drejt Irakut. Forcat e Musabit i kishin dalë përpara në Maskan pranë Deraslikit, në periferi të Kufas. Bin Merwani u ndesh me to e u shkaktoi disfatë, pastaj hyri fitimtar në Kufa e mori betimin e besnikërisë së banorëve të saj. Pastaj dërgoi në Mekë Haxhxhaxh bin Jusufin për të luftuar Abdullah bin Zubeirin. Haxhxhaxhi e rrethoi Mekën, e breshëroi me gurë dhe derdhi lumë gjakun e mijëra të pafajshmëve. Ai e vrau Ibn Zubeirin dhe e vari trupin e tij në trekëmbësh. Gjithë kjo mizori u futi njerëzve tmerrin deri në palcë.

## Ligjërata 139

***Lidhur me Komitetin Konsultativ*[1211]** *(Pas vdekjes së Umer Ibn Khatabit)*

Askush më parë se unë s'i ka ftuar njerëzit tek e vërteta duke bërë

[1209] Ka mendime se këtu bëhet fjalë për një pushtues ose sundimtar mizor të së ardhmes, ndofta për Antikrishtin apo për ndonjë xhelat tjetër.

[1210] Bojë për lyerjen e majave të qepallave (arabisht, *kuhl*).

[1211] Para vdekjes, Kalifi i Dytë caktoi për zgjedhjen e kalifit të ri një komitet këshilltarësh, në të cilin bënte pjesë edhe Imam Aliu. Imam Aliu mbajti një varg fjalimesh përpara se të bëhej mbledhja e Komitetit. Nga ato ka mbetur ky pasazh i njërit prej tyre. Në të bëhet një profeci, e cila u vërtetua fjalë për fjalë më vonë.

kujdes për të afërmit e duke vepruar me bujari. Prandaj, vijani veshin fjalës sime dhe mbani mend se ç'ju them. Ndofta do ta shikoni vetë së shpejti, se si do të vringëllojnë shpatat për këtë punë dhe se si zotimet do të shkelen aq shumë, sa disa nga ju do të bëhen prijës të njerëzve pa parime, e ca të tjerë pasues të njerëzve injorantë[1212].

## Ligjërata 140

### *Lidhur me përfoljen e punëve të të tjerëve dhe shpifjet[1]*

Kush nuk bie në mëkat e i është dhënë siguri[1213], të tregohet i mëshirshëm me mëkatarët e të pabindurit e tjerë. Mirënjohja[1214] duhet të shpjerë në zemërgjerësi dhe të pengojë çdo përpjekje për gjetje fajesh te tjetri. E ç'mund të thuhet për përfolësin, i cili fajëson vëllain e tij e gjuan gabimet e tij? A nuk sjell ai ndër mend si ia ka mbajtur fshehur Zoti zullumet që ka bërë ai vet, ndonëse i kishte më të rënda se mëkati i vëllait të tij, për të cilin vuri tellall[1215]? Si mund ta përgojojë vëllanë për mëkat, kur vetë ai ka kryer një të tillë? E nëse ai nuk ka kryer një mëkat të ngjashëm me të, mund të ketë bërë të tjera, dhe më të mëdha. Po dhe sikur të mos kishte kryer mëkate më të mëdha, por vetëm të vogla, vetë marrja në gojë e mëkateve të të tjerëve është mëkat i madh.

O krijesa të Zotit! Mos shpejtoni me nxjerrjen e mëkatit të dikujt, sepse ai edhe mund t'i jetë falur; dhe mos e ndjeni veten të sigurtë ngaqë mëkati juaj është i vogël, sepse mund të ndëshkoheni edhe për atë. Prandaj kushdo nga ju që ndodh të marrë vesh për gabimet e të tjerëve, nuk duhet t'i përgojojë, por të kujtojë gabimet e veta[1216] e të jetë mirënjohës që është kursyer prej atyre[1217], që bënë të tjerët.

---

[1212] Fjala është për të ashtuquajturit imamë të gënjeshtërt.

[1213] Nga mosbindja ndaj Zotit dhe Profetit të Shenjtë.

[1214] Toleranca dhe sjellja e mirë e këtyre njerëzve ndaj mëkatarëve është pikërisht mirënjohja që ata mund t'i shfaqin Zotit për jetën e devotshme e të ekuilibruar, që u ka dhënë.

[1215] E bëri të njohur në të gjithë botën.

[1216] Të cilat përpiqet me kujdes t'i fshehë e maskojë nga syri i të tjerëve.

[1217] Fajeve.

[1]Zakoni i kërkimit të gabimeve dhe i përgojimit të tyre është bërë kaq i zakonshëm, saqë është zhdukur edhe ideja e së keqes që ai përmban. Tani atij s'i bën më bisht as i larti e as i ulëti, dhe nuk e ndalon as pozicioni i lartë i katedrës dhe as padhunueshmëria e xhamisë. Sa herë që disa të njohur bëhen bashkë, objekt i bisedës së tyre dhe gjëja më interesante për ta do të jetë pikërisht diskutimi i të metave të personave të tjerë, duke bërë zbukurime sipas qejfit. Në fakt, kjo është e vetmja punë që ata e bëjnë më me pasion. Shpeshherë ai që gjen gabime të tilla, është i zhytur vetë në to. Megjithatë, s'i vjen mirë t'i ekspozohen gabimet e tij. Në një rast të tillë, ai do duhej që të mbante parasysh ndjenjat e ngjashme të të tjerëve e të vepronte sipas hadithit, 'mos u bëni të tjerëve atë që s'doni t'jua bëjnë të tjerët', duke shmangur në këtë mënyrë kërkimin e gabimeve të tyre dhe lëndimin e ndjenjave të tyre.

Përgojimi përkufizohet si bërje publike e gabimit të vëllait të të njëjtit besim, me qëllimin që ai të diskreditohet dhe të mërzitet, gjë që bëhet duke folur, vepruar, nënkuptuar apo sugjeruar. Disa njerëz e quajnë përgojimin të përligjur, nëse trajton diçka të gabuar e që shkon kundër së vërtetës. Sipas tyre, nuk është gjë e keqe po të tregosh saktë dhe ashtu si është atë që është parë ose dëgjuar; këta njerëz pretendojnë se nuk përgojojnë, por vetëm riprodhojnë me përpikmëri të dëgjuarën apo të shikuarën. Në fakt, përgojimi është termi që përdoret për të treguar pikërisht këto lloj faktesh, sepse po të bëhej fjalë për riprodhim jo korrekt, atëhere do kishim të bënim me akuza për falsifikim e fajësim të padrejtë. Kjo lidhet me fjalët e Profetit të Shenjtë, i cili thotë:

"A e dini se çfarë është përgojimi?" Njerëzit thanë: "Zoti dhe Profeti i Tij e dinë më mirë". Atëhere ai tha: "Përgojim është kur thoni për vëllain tuaj diçka që i shkakton dhembje". Dikush tha: "Po sikur unë të them atë çka është e vërtetë për të?" Profeti i Shenjtë u përgjigj: "Përgojimi është kur flitet vetëm e vërteta, ndryshe do ishte një shpifje ndaj tij."

Ka shumë shkaqe për t'u dhënë pas përgojimit, prandaj dhe ai bëhet herë me vetëdije e herë pa vetëdije. Imam Ghazaliu i ka përmbledhur hollësisht këto shkaqe në librin e tij *Ihja ul-'Ulum ud-Din*. Disa nga më të rëndësishmet e tyre janë:

1. Për të bërë shaka me dikë apo për ta bërë atë që të duket qesharak;

2. Për t'i bërë njerëzit të qeshin, duke vënë kështu më mirë në dukje sharmin e zgjuarsinë tënde;

3. Për të shfrehur ndjenjat nën presionin e tërbimit dhe zemërimit;

4. Për të vendosur superioritetin tënd duke folur keq për të tjerët;

5. Për të përgënjeshtruar lidhjen ose përfshirjen në një çështje e, pikërisht, për të vërtetuar që një e keqe e caktuar nuk është kryer prej teje, po prej dikujt tjetri;

6. Për t'iu shoqëruar një grupi kur je në prani të tij, që të largohet përshtypja e largësisë prej tij;

7. Për të denigruar diçka të dikujt, prej të cilit ke frikë se mos ekspozon ndonjë faj tëndin;

8. Për t'i shkaktuar humbje një konkurrenti të të njëjtit profesion;

9. Për të siguruar një pozicion në vëmendjen e dikujt me pushtet;

10. Për të shprehur keqardhjen, duke thënë se të vjen keq që filani apo filani tjetër kanë rënë në këtë apo në atë të keqe;

11. Për të shprehur habinë, duke thënë, për shembull, që është e mrekullueshme që filani apo dikush tjetër e kanë bërë këtë apo atë gjë;

12. Për të treguar emrin e autorit të një veprimi, duke shprehur zemërim lidhur me të.

Ndërkaq, gjetja e gabimeve ose kriticizmi nuk është përgojim në disa raste:

1.Nuk është përgojim, në qoftë se ai që ka pësuar padrejtësi ankohet ndaj bërësit të padrejtësisë me qëllim që të kërkojë dëmshpërblim. Për këtë Zoti thotë:

**"Zoti s'e pëlqen të flitet publikisht për të këqija, përveçse kur folësi i ka vuar."**

(Kur'ani, 4:148).

2.Nuk është përgojosje kur rrëfen gabimin e dikujt, ndërkohë që jep këshilla, dhe kjo për faktin se gjatë këshillimit nuk është e lejueshme as hipokrizia dhe as mashtrimi;

3.Nëse nuk mund të shmanget përmendja e emrit të një personi të caktuar në lidhje me plotësimin e kërkesave të një urdhërese fetare, atëhere nuk është përgojosje po qe se e pohon gabimin e një personi të tillë, por pa e kaluar masën;

4.Nuk është përgojosje po të rrëfesh abuzimin dhe batakçillëkun e praktikuar prej dikujt, nëse me këtë synohet shmangia e dëmeve që ai mund të sjellë;

5.Të rrëfesh gabimin e dikujt para dikujt tjetri, për ta parandaluar kryerjen e atij gabimi prej tij - kjo nuk është përgojosje;

6.Nuk është përgojosje kriticizmi dhe shprehja e opinioneve për rrëfyesit e haditheve;

7.Në qoftë se një person është i njohur për cenet që ka, nuk është përgojosje përmendja e një ceni të tillë për ta identifikuar atë si person (për shembull, duke e përshkruar shurdhin si shurdh, memecin si memec, doracin si dorac, etj.);

8.Nuk është përgojosje po të përshkruash një gabim të një pacienti para një mjeku, nëse me këtë synohet shërimi i tij;

9.Nuk është përgojim të tregosh gjenealogjinë korrekte të dikujt që pretendon gabimisht një gjenealogji tjetër;

10. Nuk është përgojosje informimi për çështje të ndryshme i një personi, në qoftë se jeta, prona ose nderi mund të mbrohen vetëm në këtë mënyrë;

11. Në qoftë se dy persona diskutojnë për gabimin e dikujt, tashmë të njohur prej të dyve, kjo nuk do të ishte përgojosje. Megjithatë është më mirë të shmanget një diskutim i tillë, meqenëse ka mundësi që atë gabim ta ketë harruar ndonjëri prej tyre.

12. Të thuash të këqijat e dikujt, që i kryen ato haptas, nuk është përgojosje, siç përcakton edhe hadithi profetik:

Nuk ka përgojosje për rastin e atij që e ka grisur cipën e turpit.

## Ligjërata 141

***Kundër besimit në herezi***

O njerëz! Në qoftë se ndokush e njeh vëllain e vet si të palëkundur në besim e si ndjekës të rrugës së drejtë, të mos dëgjojë se ç'mund të thonë të tjerët për të. Edhe harkëtarit më të mirë mund t'i ndodhë të hedhë shigjeta që shkojnë shtrembër; dhe ndodh që edhe fjalët të mos maten mirë. Por e keqja e tyre rrënon e Zoti dëgjon e dëshmon, për këtë s'ka dyshim. Të vërtetën[1218] nga e pavërteta[1219] e ndajnë vetëm katër gishta.

***E pyetën për kuptimin e kësaj shprehjeje. Imam Aliu bashkoi gishtat e dorës, i vuri midis syrit e veshit të tij dhe tha:***

Është e pavërtetë kur ju thoni "Unë kam dëgjuar për këtë"; dhe është e vërtetë kur ju thoni "Unë e kam parë këtë".

## Ligjërata 142

***Lidhur me bujarinë e pavend***

Ai që i shfaq bujari kujt s'ka nevojë e s'është i denjë për të, fiton mburrje e vlerësim nga njerëz të ulët e perversë. I padituri ia lavdëron bujarinë e dorës për aq kohë sa do marrë prej saj, pa vënë re se prej saj nuk del asgjë për hir të Zotit.

[1218] Atë që shikon me sytë e tu.

[1219] Ajo që dëgjon nga të tjerët.

Prandaj, kush gëzon pasuri të Zotit, le ta përdorë për të shtrirë kujdesin e tij në farefis, për argëtime, çlirimin e skllevërve e lirimin e të burgosurve, si dhe për ndihmë të varfërve e borxhlinjve të ndershëm; vetëm kështu, duke përmbushur detyrimet morale për të drejtën e të tjerëve, denjësohet vetja për shpërblimet dhe bekimet e Zotit. Arritja e këtyre cilësive shënon kulme të pozitës në këtë botë e jep siguri për nderet e botës tjetër, po qe se është i tillë vullneti i Zotit.

## Ligjërata 143

*Duke u lutur për shiun*

Kujtoni që toka që ju mban përsipër e qielli që ju mbulon, i binden Mbajtësit të tyre[1220]. Bekimet e tyre mbi ju nuk ju vijnë ngaqë nxiten nga ndjenja mëshire e simpatie, as sepse presin nga ju fitime: Kanë urdhër t'jua japin e vetëm sa binden; kanë porosi ta mbështetin mirëqenien tuaj, dhe vetëm sa e zbatojnë.

Natyrisht, Zoti i vë në provë krijesat e Tij në lidhje me punët e tyre të këqija. Ai ua mpak frutat, ua vonon bekimin e mbyll thesaret e së mirës, që kush do që të pendohet, të mund të pendohet, kush do të kthejë rrugë[1221], të mund të kthejë rrugë, kush do të risjellë ndër mend[1222], të mund të kujtohet, dhe kush dëshiron t'i qëndrojë larg së keqes, të mundet t'i qëndrojë. I Madhi Zoti e ka bërë lypjen e ndjesës së Tij mënyrë të sigurimit të mëshirës e të mjeteve të jetesës, sepse Ai thotë:

**"Kërkoni ndjesën e Zotit! Ai është Falësi më i Madh. Ai do shtyjë mbi ju ré që derdhin shi rrëké e do t'ju ndihmojë me pasuri dhe fëmijë."**

(Kur'ani, 71:10-12).

Zoti dhuron mëshirë mbi atë që pranon pendesën, heq dorë nga mëkati e nxiton në bërjen e punëve të mira përpara se t'i vijë vdekja.

O Zoti im, të drejtohemi nga çadrat dhe mbulesat e shtëpive tona, ku kafshë e fëmijë janë duke vajtuar, duke kërkuar mëshirën Tënde,

[1220] Zotit.

[1221] Nga e keqja.

[1222] Të mirën e harruar.

duke shpresuar për bujarinë e mirësisë Tënde dhe në ankthin e ndëshkimit e të hakmarrjes Tënde. O Zoti im, jepna të pimë nga shiu Yt e mos na zhgënje, mos na vrit me vite thatësire e mos na dëno për atë që bënë njerëzit pa mend, që ndodhen në mes tënë.

O më i Mëshirshmi nga të gjithë, Zoti im! Kemi dalë të Të qahemi për atë që s'është më e fshehtë nga Ti, për gjithë të këqijat që na kanë rënë mbi kokë, për zinë e bukës, që nuk po na ndahet nga thatësira, për nevojat prej mjeranësh, që na kanë kanë shte-ruar fuqitë e për trazirat sfilitëse, që nuk po na shqiten.

O Zoti im, mos na kthe mbrapsht të zhgënjyer, mos na spraps me sytë rrëzuar përdhé, mos na qorto tepër ashpër për zullumet tona, e mos vepro me ne siç meritojnë punët tona.

O Zot, derdh mbi ne mëshirën Tënde, bekimin Tënd, dhembshurinë Tënde e mbështetjen Tënde! Bëna të gëzojmë ujin që na jep jetë e na e shuan etjen, kur e pimë, që bën bar të gjelbër dhe që rrit prapë gjithçka të humbur e që risjell në jetë gjithçka që ishte vyshkur! Se ai e bën mrekullinë e freskimit e të bollëkut të frutave të pjekura, sepse ai i ujit fushat, nis për rrugë lumenjtë, kurorëzon bimët me gjethe dhe ul çmimet. Ti je i fuqishëm në çdo gjë, mjafton që Ti të duash. Për këtë s'ka dyshim.

## Ligjërata 144

***Lidhur me dërgimin e profetëve***

Zoti i dërgoi profetët duke i shquar me zbulesat e Tij, dhe i urdhëroi të flisnin për Të me krijesat e Tij, që të mos u linte shfajësim[1223]. Ai i ftoi njerëzit me gjuhën e së vërtetës që të ecnin në udhën e mbarë.

Zoti i njeh mirë krijesat e Tij, këtë ju e dini. Ai i dërgoi profetët jo se s'i njihte të fshehtat e tyre më të thella e ndjenjat e tyre më intime, po që t'i provonte e t'i jepte shpërblim atij që vepronte me virtyt, dhe shpagim, atij që zhgryhej në ves.

[1223] Se ishin lënë pa kujdestar dhe nuk ishin edukuar e mësuar.

**Për gjendjen e Imamëve**

Ku janë ata që pretendojnë me pa të drejtë se janë thelluar aq sa ne[1224] në njohje, ndonëse Zoti na ngriti lart ne e uli ata, na i dha dijet neve e ata i la në padije, e na futi ne në mister, duke i mbajtur ata larg dyerve të tij?! Po qe se verbëria e çoroditjes duhet t'ia lerë vendin dritës, tek ne duhen kërkuar parimet e udhërrëfimit. Nuk ka dyshim që Imamët do mbijnë te Kureishët, por është Hashimi që i mbolli. Kjo s'u shkon të tjerëve për shtat e nuk i bën të përshtatshëm për të qenë në krye të punëve.

**Për të futurit në udhë të gabuar**

Ata[1225] e mëmësuan këtë botë dhe e braktisën tjetrën duke braktisur ujin e kristaltë për të gjerbur të pëgërin. Sikur e kam të gjallë përpara syve njeriun e tyre të pamoralshëm, që bëri punë të paligjshme[I], i kërkoi, u lidh e u bë mik me ta e qe me ta në një mendje, deri sa flokët iu thinjën dhe shpirti i mori grinë e tyre[1226]; vjen i shkumbëzuar si ai përroi që gremiset që nga shkëmbi, pa dashur t'ia dijë sa e kë mbyt me valët e tij, apo si ajo flaka në kashtë, që s'do t'ia dijë fare çfarë digjet së bashku me të.

Ku janë mendjet që duan dritë nga fanarët e udhës së drejtë, e sytë mbërthyer përherë mbi minaret e besimit? Ku janë zemrat e dorëzuara tek Zoti me përkushtim e bindje ndaj Tij? Janë lëshuar mbi kotësitë e kësaj bote, përfyten për pushtet e futen në garë për t'ia shkuar njëra-tjetrës në mëkate! I dinë të vërtetat e Parajsës dhe të Skëterrës dhe përsëri ia kthejnë shpinën Parajsës për të vrapuar drejt Skëterrës. Zoti ua bëri thirrjen, por ato s'u kënaqën e u shndërruan në renegade. Po kur thirrjen ua bën Shejtani, i përgjigjen dhe i shkojnë me vrap.

---

[I]Këtu flitet për Abdul-Malik bin Merwanin, i cili kreu mizori të pashembullta nëpërmjet oficerit të tij Haxhxhaxh bin Jusufit.

---

[1224] Anëtarët e Ehl-i Bejtit.

[1225] Umejjadët.

[1226] Grija e karakterit është mizoria.

## Ligjërata 145

***Për këtë botë***

O njerëz, kjo botë ju bën nishan për shigjetat e vdekjes. Në të ju pini gllënjka që mbytin e gëlltisni kafshata që asfiksojnë. Në të s'fitoni gjë të mirë, pa humbur diçka tjetër po aq të mirë; asnjë nga ju s'mund ta jetojë dot të nesërmen, pa iu zbritur një ditë nga jeta; asgjë e re s'i shtohet asaj çfarë hani, pa sosur ushqimet që kishit; nuk mund të synoni asnjë cak të ri, pa i bërë bisht një caku të mëparshëm; asgjë e re s'vjen në qenie, pa u bërë e vjetër një që ish e re; asnjë bimë e re nuk bën përpjetë, pa lëshuar frute një ekzistuese. Rrënjët prej nga dolëm ne tashmë janë kalbur, po edhe sa kohë do jetojë një filiz[1227], që ka mbetur pa rrënjë?

**Pjesë e po asaj ligjërate për risitë**

Asnjë risi[1228] nuk bën dot vend, pa shpërfillur një sunet. Qëndroni larg reformave[1229] dhe shkoni rrugës së gjerë. S'ka dyshim që udhët e vjetra e të rrahura janë më të mirat, ndërsa ato që hapen rishtas, janë më të pasigurtat.

## Ligjërata 146

***Kur Umer bin Khatabi u këshillua me Imam Aliun, nëse duhej të merrte pjesë në fushatën e Persisë[I], Imam Aliu i tha:***

Fitorja apo disfata në çështje të tilla nuk varen nga numri i madh apo i vogël i forcave. Në të vendos feja e Zotit, Islami, që Ai e ngriti mbi gjithë besimet, si dhe ushtria e Tij, që Ai e ka forcuar e mobilizuar deri në gjendjen e nivelin e tanishëm. Ne kemi një premtim nga Zoti dhe Ai do ta përmbushë premtimin e Tij e do ta mbështesë ushtrinë e Tij.

Roli i kryetarit të një shteti i ngjan atij të fillit së tespive, i cili lidh e mban bashkë rruazat. Kur këputet fija, ato hallakaten dhe humbasin e nuk rrinë më bri njëra-tjetrës. Edhe pse të paktë në numër, Arabët janë sot të mëdhenj e të fuqishëm falë Islamit e unitetit. Ti duhet të jesh bosht i tyre, për të vërtitur bashkë me ta gurin e qeverisjes dhe për të qenë themel i tyre.

[1227] Vetë filizi vjen koha e shndërrohet në rrënjë, që më pas kalbet si çdo rrënjë.

[1228] Modifikim i urdhëresave të Kur'anit të Shenjtë dhe i praktikave të ndjekura nga Profeti i Shenjtë.

[1229] Fjala është për reforma në parimet themelore të fesë Islame, ato që përcaktojnë thelbin e saj.

Shmange këtë betejë. Nëse do të largohesh prej këtej[1230], fiset e ndryshme Arabe do grahin pas teje nga çdo anë e drejtim, deri sa vendet që do lësh të pambrojtura pas teje të bëhen më të rrezikshme sesa ato ku vete.

Po të të shohin persët nesër, do thonë: "Ai është rrënja e Arabisë. Po ta heqim qafe atë, do biem në qetësi". Kjo do t'ua rritë lakminë për kokën tënde dhe zellin për të të mbajtur nën nishan. Më thua se ata janë nisur për të rrënuar muslimanët. E pra, Zoti e urren më shumë se ti këtë fushatë të tyre e është shumë më i aftë sesa ti për të shkatërruar atë që urren. Për sa i takon frikës tënde nga numri i tyre i madh, ne nuk luftuam në të kaluarën sepse ishim shumë, por sepse na mbështeti dhe ndihmoi Zoti.

---

[1]Disa bashkëpunëtorë të kalifit Umer kishin këshilluar që ai të merrte pjesë vet në luftën e Kadisies ose Nehavendit, gjë që binte ndesh me prirjet e tij personale, prandaj Kalifi e gjykoi të nevojshme të merrte mendimin e Imam Aliut. Në këtë mënyrë, ai shpresonte të gjente një shfajësim përpara të tjerëve dhe ta përligjte mosdaljen në fushatë me këshillën e pritshme të Imam Aliut. E vërteta është se ai do kishte gjetur një justifikim tjetër, edhe sikur Imam Aliu ta këshillonte të merrte pjesë në betejë. Por, ndryshe nga të tjerët, Imam Aliu e udhëzoi të qëndronte, ndërkohë që të tjerët e nxisnin që t'i bashkohej betejës, duke i thënë se Profeti i Shenjtë nuk kishte çuar nëpër luftëra vetëm të tjerët, por kishte marrë pjesë edhe vetë në to, së bashku me njerëzit e tij më të dashur. Imam Aliu kishte parasysh që prania e Kalifit në betejë nuk do t'i sillte Islamit asnjë dobi, ndërkohë që qëndrimi i tij mbase mund t'i shpëtonte muslimanët nga të këqija shumë më serioze.

Pikëpamja e Imam Aliut, sipas së cilës roli i kreut të një shteti është si ai i boshtit, rreth të cilit vërtitet gjithë sistemi qeverisës, është një çështje principi e nuk ka të bëjë me ndonjë personalitet të veçantë. Pavarësisht nëse sundimtari është musliman a i pafé, i drejtë apo tiran, dhe me virtyte apo me vese, shteti nuk mund të admi-nistrohet pa praninë e tij. Këtë ide të tij Imam Aliu e ka shtjelluar më hollësisht në raste të tjera:

Populli duhet ta ketë një krye, qoftë i virtytshëm a i kredhur në vese. Një besimtar kryen punë të mira nën qeverisjen e tij, kurse një i pafé lëshohet në kurthin e kësaj jete, derisa t'i vijë koha që ka urdhëruar Zoti. Sa kohë ka qeve-risje, Zoti shpie çdo gjë në vend të saj. Është qeveritari që bën të mblidhen taksat, të luftohet armiku, të mbrohen rrugët e të merret e drejta e të dobtit nga më i forti, derisa i virtytshmi të gëzojë paqe dhe siguri nga veprimet e njerëzve perversë. (Ligjërata 40).

Në këshillën e tij Imam Aliu nuk përdor fjalë që mund të ishin reflekse të ndonjë

---

[1230] Nga Medina.

vetie të veçantë të Kalifit, përveç faktit të qenies së tij sundimtar. Nuk ka dyshim që në duart e tij ishte përqendruar një autoritet tokësor, pavarësisht nga mënyra si kishte ndodhur një gjë e tillë. Dhe është e natyrshme që edhe veprimtaritë e njerëzve të tjerë të përqendrohen rreth atij autoriteti. Ja pse Imam Aliu thotë që, në qoftë se do shkonte Kalifi, një numër i madh i Arabëve do t'i qepej pas për në fushën e betejës, sepse dihet që njerëzve nuk u pëlqen të mbeten prapa, kur sundimtarët nisen për luftë. Kjo do të bënte që qytetet të boshatiseshin njeri pas tjetrit. Si rezultat, armiku nuk do ta kishte të vështirë të zbulonte qysh në fushën e betejës se qytetet e Islamit kishin mbet shkretë. Në këto kushte, çdo disfatë që do mund t'u shkaktohej njerëzve që ndodheshin përpara tij, nuk do mund të rregullohej dot më, për shkak të pamundësisë së dërgimit të ndihmave nga qendrat e boshatisura të shtetit të tyre. Por, nëse gjatë betejës do mund të vritej dhe vet sundimtari, ushtria e tij do të shpërndahej sa hap e mbyll sytë, sepse sundimtari është në qendër të skeletit të saj dhe sepse nuk ka strukturë të mbahet më këmbë pa skelet. Imam Aliu nuk e përdor fjalën 'Asl ul-Arab'[1231] për të vlerësuar kalifin Umer, po për të treguar se si e shikonin persët kalifin Umer. Është normale që ai të ishte për ta si njeriu më kryesor i Arabisë, sepse ishte kryetar i atij shteti. Theksimi i vendit e jo i termave Islam dhe musliman është mjaft kuptimplotë dhe shmang çdo keqkuptim për njohjen e ndonjë roli[1232] të veçantë të tij lidhur me fenë Islame.

Kur Imam Aliu i shpjegoi kalifit që persët do ta vinin në nishan sa të mbërrinte në fushën e betejës dhe nuk do ta kursenin po t'u binte i gjallë në duar, ai e pëlqeu këshillën për të qëndruar dhe e quajti më të udhës të rrinte larg rreziqeve të betejës, megjithëse ato fjalë do ta kishin prekur në sedër çdo trim të vërtetë e do t'ia shtonin më shumë vendosmërinë për luftë. Është e qartë që ai nuk do ta kishte mbajtur aq për zemër këtë këshillë, nëse nuk do pajtohej me prirjen e tij personale, por do përpiqej të provonte që administrimi i vendit mund të realizohej edhe nëpërmjet një mëkëmbësi.

Përveç kësaj, këshilltarët e tij i kishin sugjeruar tashmë që të nisej. Atëhere, pse duhej të këshillohej edhe me Imam Aliun, nëse s'kërkonte vërtet një pretekst për të mos u nisur?!

## Ligjërata 147

### *Lidhur me qëllimin e ardhjes së Profetit të Shenjtë dhe rrethanat e kohës kur njerëzit do të shkojnë përkundër mësimeve të Kur'anit*

Zoti e pruri Muhammedin me Të Vërtetën që njerëzit e Tij t'i lar-

[1231] Rrënja kryesore e Arabisë.

[1232] Të Kalifit të Dytë.

goheshin adhurimit të idhujve e të adhuronin vetëm Atë, dhe t'i nxirrte nga pushteti i Shejtanit, për t'iu nënshtruar bindjes ndaj Tij; e pruri me Kur'anin, që Ai e shpjegoi dhe e bëri të fortë, për t'u mësuar njerëzve kush i mbante[1233], sepse nuk kishin asnjë dije rreth Tij, për t'i bërë mirënjohës ndaj Tij, sepse ia mohonin mirënjohjen, dhe për ta pranuar, sepse nisën ta refuzonin[1234]. Kështu u shfaq Ai - përmes Librit të Tij, edhe pse ata nuk e panë me sytë e tyre; përmes tij u tregoi fuqitë e Tij dhe i bëri që t'i nënshtrohen pushtetit të Tij. Kujtoni se si rrënoi kë donte të rrënonte nëpërmjet ndëshkimit të Tij, e si shkatërroi kë donte të shkatërronte nëpërmjet hakmarrjes së Tij!

**Mbi të ardhmen**

S'ka dyshim që pas meje do të vijë për ju një kohë, kur asgjë nuk do të jetë më e druajtur sesa e ligjshmja, asgjë më e guximshme sesa e paligjshmja e asgjë më e zakonshme sesa e pavërteta në lidhje me Zotin e me Profetin e Tij. Për njerëzit e asaj kohe nuk do të jetë asgjë më me pak vlerë se Kur'ani i recituar si duhet recituar, dhe nuk do të jetë asgjë më me shumë vlerë sesa Kur'ani i zhvendosur nga thelbi i tij. Nëpër qytete nuk do të urrehet asgjë tjetër më shumë sesa virtyti, dhe nuk do të pranohet asgjë tjetër më me dëshirë sesa vesi.

Ata që duhet ta mbajnë Librin, do ta flakin tutje, e ata që duhet ta ruajnë në kujtesë, do ta harrojnë. Në ato ditë Kur'ani do dëbohet e syrgjynoset së bashku me ruajtësit e tij. Ata do shoqërojnë njëri tjetrin duke iu përmbajtur së njëjtës rrugë[1235], por strehë e mbrojtje s'do t'u japë kush. Kështu, atë kohë Kur'ani e njerëzit e tij do ndodhen midis njerëzve, po edhe nuk do ndodhen. Ata do të jenë me ta, po dhe nuk do jenë[1236], sepse qenia bashkë Kur'an e njerëz nuk pajtohet dot me futjen në udhë të shtrembër. Njerëzit do kenë ndarjen[1237] të përbashkët e për pasojë do nda-

[1233] Zoti.

[1234] Besimin tek Zoti.

[1235] Rrugës së caktuar nga Zoti (është fjala për Kur'anin e Shenjtë e Ehl-i Beitin si dhe për ruajtësit e tjerë të ligjit Hyjnor).

[1236] Nuk do jenë ndër ta efektivisht, me dijet e tyre (në kuptimin që të njihen nga njerëzit dhe të kërkohen prej tyre për zgjidhjen e problemeve të ndryshme).

[1237] Karakteristikë e tyre e përbashkët do të jetë ndarja e largimi nga mësimet e Kur'anit. Kjo do çojë

hen nga bashkësia, sepse ngulmuan ta prinin ata Kur'anin, e s'pranuan t'i printe Kur'ani ata. Ndër ta s'do mbetet gjë e tij, përveç emrit, ata s'do njohin gjë prej tij, veç shkrimit të tij e fjalëve të tij. Por më parë, mbi njerëzit e virtytit do hidhen male vuajtjesh, duke quajtur gabime idetë e tyre të qarta për Zotin e duke i dhënë virtytit ndëshkimin e vesit.

Ata që jetuan përpara jush vuajtën e u rrënuan nga babëzia e nepseve të tyre dhe ngaqë e harruan vdekjen. Po ajo u erdhi si u ishte premtuar - krejt befasisht, pa u dhënë kohë që të pendohen e duke ua zhvlerësuar të gjitha shfajësimet. Kështu të gjithë pësuan ndëshkimin dhe hakmarrjen që meritonin.

**Rreth Ehl-i Beitit**

O njerëz, ai që kërkon këshillë nga Zoti, gjen udhëheqje, e ai që e pranon fjalën e Tij[1238] për udhëheqje, futet në udhën e së drejtës. Dashuruesi i Zotit ndien siguri e kundërshtari i Tij ndien frikë. Ai që e njeh Madhështinë e Tij s'pretendon madhështi, sepse ai që e njeh Atë Madhështi ka për madhështi njohjen e Tij, e kush i njeh fuqitë e Tij ka siguri përuljen para Tij. Mos u druani nga e vërteta[1239] si njeriu i shëndetshëm nga zgjebsi e normali nga i marri.

Dhe dijeni, që kurrë nuk do ta keni udhëheqjen, pa njohur ata që e shpërfillën, nuk do t'u përmbaheni kurrë amaneteve të Kur'anit, pa njohur ata që i shkelën, dhe nuk do të shkoni kurrë pas mësimeve të tij, pa njohur ata që i braktisën. Por këto gjëra duhen kërkuar te ata që i kanë, sepse ata janë burimi jetëdhënës i dijes e sepse ata janë diell në terrin e padijes. Ata janë njerëzit që do t'ju zbulojnë dijet e tyre përmes urdhrave të tyre, gojëtarinë e tyre përmes heshtjes së tyre, dhe thelbin e tyre përmes pamjes së tyre. Ata nuk bien ndesh me besimin e nuk kanë për të ide të ndryshme nga njëri-tjetri, sepse ai është për ta dëshmitar besnik dhe folës i heshtur.

---

në shpërbërjen e bashkësisë dhe degjenerimin e shoqërisë njerëzore.

[1238] Fjala e Zotit, e shprehur nëpërmjet Kur'anit.

[1239] Nga Imami i vërtetë.

## Ligjërata 148[1240]

***Për Telhain e Zubairin, si dhe për njerëzit e Basras***

Të dy ata[1241] e duan Kalifatin çdokush për vete dhe e tërheqin drejt vetes për t'ia larguar tjetrit. Ata nuk përdorin ndonjë lidhje[1242] për të fituar afërsi me Zotin, dhe as i zgjedhin mjetet për të shkuar drejt Tij. Secili prej tyre ushqen ligësi për tjetrin. S'do kalojë shumë dhe perdja e së fshehtës së tyre[1243] do rrëzohet. Për Allah, në qoftë se do ta arrijnë atë që synojnë, njëri prej tyre do vrasë tjetrin pastaj do vritet nga një tjetër. Tashmë partia rebele është më këmbë. Ku janë ata që e duan virtytin? Tashmë janë përcaktuar rrugët dhe lajmi u është dhënë. Çdo trazirë ka një shkak dhe çdo shkelje e amanetit[1244] hedh dyshime mbi çiltërsinë dhe fetarinë e shkelësve. Për Allah, unë s'jam si ai që vetëm sa dëgjon ulurimën e vdekjes, është i pranishëm kur vjen lajmi i vdekjes dhe merr pjesë në varrim, pa nxjerrë asnjë mësim nga të gjitha këto gjëra.

## Ligjërata 149

***Përpara se të vdiste[1245]***

[1240] Kjo ligjëratë është mbajtur menjëherë pas nisjes së Talhait e Zubeirit drejt Basras për të ndezur flakët e rebelimit.

[1241] Talhai dhe Zubeiri.

[1242] Lidhje e tillë mund të ishte interesi i Islamit.

[1243] Ky parashikim u vërtetua. Rrugës për në Basra Talhai e Zubeiri u grindën ashpër me njëri-tjetrin se kush do t'i drejtonte faljet e përditshme. Për t'i qetësuar u desh të ndërhyjë Umm ul-Mu'minin Aisheja, e cila urdhëroi të mos drejtonte asnjëri dhe të hiqnin dorë nga kjo punë në favor të bijve të tyre. Kështu në vend të tyre u vendos që një ditë të drejtonte si imam djali i Zubeirit, Abdullahu, e ditën tjetër Muhammedi, i biri i Talhait.

[1244] Të Profetit të Shenjtë, që u kishte thënë shumë herë njerëzve të tij që të shkonin pas Kur'anit dhe Ehl-i Beitit deri në Ditën e Gjyqit të Fundit, sepse ai që ndahet prej tyre del nga rruga e Zotit.

[1245] Ishte dita e nëntëmbëdhjetë e muajit të agjërimit (Ramazan) e vitit 40 H., kur duhej falur mëngjesi. Vendi ku do të ndodhte kjo ngjarje e kobshme ishte vet xhamia e Kufas. Imam Aliu kishte ardhur në të shumë më herët se të niste rituali e i kishte çuar nga gjumi ata që flinin. Ndër ta ishte dhe Abdur-Rahman Ibn Mulxhem el-Muradi, që rrinte shtrirë përmbys, me fytyrën nën vete, e mbante fshehur nën veshje një shpatë me teh të helmuar. Imam Aliu e ngriti dhe e qortoi duke i thënë që nuk ishte mirë të flinte në atë pozicion, sepse i pengohej frymëmarrja. I foli edhe për shpatën që mbante të fshehur, si dhe për të ligën që bluante në mendje. Pastaj Imam Aliu priti sa të ndizeshin fenerët e shuar gjatë natës, u foli muslimanëve të

O njerëz, atë që përpiqeni të shmangni[1246] do ta takoni të gjithë në njërën nga përpjekjet për ta shmangur[I]. Vdekja është pikarritja për ku është nisur jeta. Të ikësh prej saj është të shkosh drejt saj. Sa ditë e netë kam shpenzuar në kërkim të së fshehtës së saj[1247], po Zoti më lejoi veç fshehjen e saj. Medet! Sepse është një dije tepër e çmuar!

Amaneti im i fundit është të mos besoni në shok të Zotit dhe të mos shpërfillni *Sunnet*in e Muhammedit. Mbajini më këmbë këto dy shtylla e mbajini ndezur këta dy fanarë. Asnjë e keqe s'ka për t'ju gjetur[II] sa kohë nuk do të përçaheni e sa kohë që secili nga ju të mbajë barrën e vet. Kjo barrë është urdhëruar të jetë e lehtë për atë që nuk di, sepse Zoti është i mëshirshëm[1248]. Besimi është i drejtë e Prijësi[1249] është qyteti i dijes. Dje unë isha me ju, sot jam bërë objekt mësimi për ju, e nesër do ndahem nga ju. Zoti na ndjeftë mua dhe ju!

Në qoftë se hapi hidhet i vendosur në këtë vend të rrëshqitshëm, kjo

tjerë dhe shkoi në vendin e tij të faljeve. Ishte rekati i tij i parë në atë falje. Ndërsa përkulej përpara Zotit e thoshte, 'lavdi pastë Ai, më i Larti dhe më i Fuqishmi, qoftë i madhëruar nga të gjithë', Ibn Mulxhemit e goditi në kokë me shpatë. Ishte po ajo shpatë që Imam Aliu e kishte parë vetëm pak çaste më parë. Plaga ishte shumë e thellë. Lutjet u kthyen në rrëmujë dhe Abdur-Rahmani vrapoi të ikte. Njerëzit e ndoqën pas. Askush nuk e kishte më mendjen te faljet, kudo kishte konfuzion. Po prapë, Imam Aliu e mbaroi përkuljen dhe dy sexhde, dhe pas kësaj u lëshua në krahët e dy bijve të tij, Hasanit dhe Huseinit. Atëhere u kujdesën edhe për plagën, nga e cila gjaku rridhte lumë. Buzët e tij të përgjakura lëvizën në një lutje falnderimi: "O Zot i Madh! Të jam mirënjohës që më dhe martirizim. Sa i Mirë je e sa i Mëshirshëm, o Allah! Inshallah Mëshira Jote më priftë më tutje, për te Mbretëria e Hirësisë e Bujarisë Tënde." Ndërkohë Abdur-Rahmanin e kishte kapur Sasa'e Ibn Suhani, që e çoi përpara Imam Aliut me duart të lidhura pas shpinës. Imam Aliu vuri re se litarët i ishin futur thellë në mish. Ai e harroi plagën në kokë e goditjen, që do t'i jepte fund jetës e misionit të tij në kulmin e fuqive të toj, harroi edhe që Abdur-Rahmani ishte vrasësi. Shihte veç një qenie njerëzore, që vuante nga një dhunë çnjerëzore. Ai e urdhëroi Sasa'in t'ia lironte duart Abdur-Rahmanit dhe ta trajtonte në mënyrë të njerëzishme. Kjo mirësi e preku vrasësin, i cili nisi të qante me dënesë. Filluan të qanin edhe gjithë të tjerët, që ndodheshin aty. Në buzët e Imamit lëvizi një buzëqeshje e fikur e ai tha me zë të dobët: "Tani është vonë të pendohesh, se e bëre punën tënde. Mos vallë kam qenë Imam i keq dhe sundimtar pa zemër?"

Pastaj e morën për ta çuar në shtëpi. Kur pa ditën që nisi të feksë, Imam Aliu tha: "O ditë! Dëshmo faktin që agimi yt nuk e ka gjetur një herë të vetme Aliun duke fjetur, gjatë gjithë jetës së tij."

Pas kësaj ngjarjeje Imam Aliu jetoi dhe dy ditë. Gjatë kësaj kohe mbajti disa ligjërata, kur vinte në vete. Mendohet se kjo ligjëratë ka qenë e fundit fare.

[1246] Vdekjen.

[1247] Për të mësuar ditën e mënyrën e ardhjes së vdekjes.

[1248] Ai nuk e mbingarkon njeriun jashtë mundësive të tij mendore.

[1249] Profeti Muhammed.

është gjë e mirë[1250]. Por edhe po rrëshqitët[1251], kjo s'duhet t'ju çudisë. Të gjithë ne kemi ndenjur nën hijen e gjetheve, në gjirin e erës e nën tendën e reve me shtresa që hallakaten qiellit e me gjurmë që i ndërrojnë trajtat përmbi tokë[III]. E tillë është jeta. Unë isha shoku e fqinji juaj. Trupi im ka qenë me ju për disa kohë, po pak kohë më pas do ta gjeni bosh - të palëvizshëm pas gjithë asaj lëvizjeje dhe të pagojë pas gjithë atij të foluri. Kështu do mund t'ju jenë mësim edhe palëvizshmëria ime, edhe sytë e mi të mbyllur, edhe ngrirja e gjymtyrëve të mi. Për ata që dinë të marrin mësim, kjo ka fuqi këshilluese më të madhe se të folurit e bukur dhe fjala tingëlluese. Unë po ndahem prej jush si ai që me zor pret të takojë dikë tjetër. Nesër do kujtoni ditët që jetuam bashkë, pastaj do t'ju zbulohet ana ime e brendshme. Por do ia dilni të më kuptoni vetëm pasi ta kem lënë bosh vendin[1252] tim dhe në të të ketë ardhur tjetërkush.

---

[I]Pra, gjatë përpjekjeve për të shmangur vdekjen me lloj-lloj mjetesh që përdoren për këtë qëllim, shkurtohet vet jeta, në fakt. Sa më shumë kalon koha, aq më i afërt bëhet objektivi i vdekjes, rrjedhimisht njeriu e gjen vdekjen në përpjekje e sipër për të zgjatur jetën.

[II]'*We khala-kum Zammun*'. Kjo shprehje përdoret si proverb. Së pari ajo është përdorur nga Kethiri, skllavi i Xhuzeime el-Ebreshit.

[III]Nëse gjithë këto gjëra janë të paqëndrueshme dhe do të vdesin e ndryshohen, atëhere si do të mbeten të sigurtë ata që i banojnë? Sigurisht, edhe ata duhet të vdesin një ditë apo një tjetër, si çdo gjë tjetër. Pra, pse duhet të ngjallë habi ecuria e jetës njerëzore drejt një fundi?

## Ligjërata 150

### *Mbi ndodhitë[1253] e së ardhmes dhe prapësitë e hipokritëve*

Ata u ndanë djathtas e majtas, duke iu futur rrugëve të së keqes e

---

[1250] Në qoftë se mbijetohet diçka, në rastin konkret plaga e marrë.

[1251] Pra, edhe nëse vjen vdekja.

[1252] Pra, ju do t'i kuptoni të mirat e qeverisjes sime pasi të mbeteni pa këtë qeverisje.

[1253] Në këtë ligjëratë profetizohen ndodhi të ardhme, kryesisht për ardhjen dhe veprimtarinë e Imamit të Dymbëdhjetë.

duke braktisur rrugën e mbarë. Mos u ngutni për çështje që priten e duhet të ndodhin, dhe mos uroni vonesa për atë që e nesërmja do t'jua sjellë patjetër. Shumë njerëz nxitohen për ndonjë punë, po kur ia dalin mbanë, më në fund, fillojnë të duan të mos i ishin futur fare. Sa i afërt është sot agimi i së nesërmes! O njerëz, po vjen koha kur do ndodhin ngjarjet e premtuara e kur do vërtetohen ndodhi që ju s'i njihni. Ai nga ne[1254] që do të jetë në ato ditë, do endet nëpër to fanar-ndezur e do kërkojë gjurmët e virtytit për të zgjidhur nyjet, çliruar skllevërit, ndarë të bashkuarit[1255] e bashkuar të ndarët[1256]. Do rrijë fshehur ca kohë nga njerëzit, aq sa as kërkuesi i gjurmëve s'do t'ia gjejë dot gjurmët, sado t'i hapë sytë. Pastaj do kalitë[1257] një grup njerëzish, si ai farkëtari shpatën. Zbulesa do t'ua mprehë shikimin e në veshët e tyre do bëjë fole urtësia hyjnore, që do t'u japë të pijnë çdo mëngjes e mbrëmje veç mençuri e dije.

**Pjesë e po asaj ligjërate lidhur me kequdhëzimin**

Atyre iu la kohë e gjatë që të mund ta përmbushnin pozicionin e tyre të turpshëm dhe t'i meritonin përmbysjet e kohës. Pastaj ajo mbaroi e një grup njerëzish u dolën padrejtësive ballë-për-ballë dhe rrokën armët kundër tyre. Njerëzit e virtytit duruan me qetësi e kurrë nuk e humbën shpresën te Zoti, as u ngazëllyen[1258] pse ishin në shërbim të drejtësisë. Së fundi, koha e provës arriti cakun, ashtu si ishte urdhëruar. Atëhere prijësi[1259] urdhëroi dhe ata i përhapën mendimet e tyre[1260] të mira tek të tjerët dhe kërkuan afërsinë e Zotit.

Kur Zoti e thirri Profetin e Tij t'i shkonte pranë, një grup njerëzish u kthye mbrapsht, aty nga u nis. Ata ranë pré e udhëve të çoroditjes, u dhanë besë intrigantëve dhe mashtruesve, shfaqën respekt për të huajt e jo për të

[1254] Pjesëtarët e Ehl-i Beitit.

[1255] Ata që ushtrojnë të keqen hapur, legalisht e në bashkëpunim me njëri-tjetrin.

[1256] Njerëzit e devotshëm që për shkak të përndjekjeve nga e liga në fuqi e në pushtet, janë hallakatur e shpërndarë gjithandej.

[1257] Do të edukojë.

[1258] S'u ndien krenarë, s'e mbajtën veten më të madh, e nuk e ngarkuan Zotin me detyrime, pse kishin luftuar për çështjen e Tij.

[1259] Profeti Muhammed.

[1260] Morën leje nga Zoti që të mbronin fenë e tyre me anë të shpatave të tyre, në bindje të urdhrave të Tij e të porosive të Profetit të Shenjtë.

afërmit, braktisën fisin që ishin udhëzuar ta donin, dhe e shkulën ngrehinën nga themelet e saj të shëndosha për ta ndërtuar në një vend që s'i përshtatej. Dhe kështu u bënë burim i çdo mangësie dhe porta, pas së cilës rruga kërkohet me tahmín nëpër terr. Ata lëviznin herë andej e herë këtej, si të shastisur, e shtriheshin të dehur si njerëzit e faraonëve[1261]. Ata ishin ose të prirur drejt kësaj bote dhe merrnin prej saj mbështetje, ose larg prej besimit dhe të zbuar prej tij.

## Ligjërata 151[1262]

***Përmban paralajmërime për grindjet fetare. Dy dëshmimet***

Qoftë lëvduar Zoti e më ruajtë nga çfarë i solli Djallit ndëshkim, si dhe nga pritat, kurthet e veprimet e tij mashtruese. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër, përveç Zotit, e që Muhammedi është shërbëtori, profeti, i zgjedhuri e i preferuari i Tij. Shquarjes së tij s'i vihet dot tjetër gjë përkrah e humbja e tij nuk zëvendësohet dot kurrë. Ai i ndriçoi vendet e banuara me Dritën Hyjnore, kur në to sundonin terri, çoroditja, injoranca mbytëse e zakone barbarësh, dhe kur njerëzit e shihnin të paligjshmen të ligjshme, përbuznin të diturit, e shkonin jetën pa i njohur profetët, dhe vdisnin si të pafé.

O ju njerëz të Arabisë! Ju do të jeni viktimat e mjerimeve që po afrohen. Pra, shmangiuni helmimit nga pasuria dhe ruhuni nga fatkeqësitë e ndëshkimit. Dhe kur errësira e pisllëku i së keqes[1263] ta zbulojnë vetveten e natyrën e saj të fshehtë, të fshehtat e saj të qartësohen e boshti i saj të vërtitet më shpejt se kurrë, mbahuni dhe mos u jepni; sepse nis me forma të padukshme, kthehet shpejt në një plagë të shëmtuar e i hedh hapat e saj të para si rinia e një adoleshenti[1264], që lë pas vraga afatgjata, si e rrahura me kamzhik.

Shtypësit e trashëgojnë të keqen me ujdira. Vragën e saj e çel një i parë, e ky i hap rrugë një të mëvonshmi, që ky i mëvonshëm të eci në

---

[1261] Nga pushteti, arroganca dhe jeta në vese.

[1262] Mendohet se kjo ligjëratë flet për regjimet çnjerëzore të Umejjadëve dhe Abbasidëve, po ka studjues të tjerë që thonë se këtu profetizohen periudha historike shumë më të vonshme.

[1263] Flitet për regjimin mizor që pritet të vendoset në të ardhmen.

[1264] Me rritje të vrullshme, që shoqërohet me fenomene të reja psiqike, që shpeshherë krijojnë probleme serioze për të ardhmen e njeriut e të shoqërisë.

gjurmët e të mëparshit. Pastaj hahen me njëri-jatrin për punët e kësaj bote të poshtër e vërsulen të babëzitur mbi kufomën e qelbur të saj. Kështu, pasuesi përflet lidhjet e tij me prijësin dhe prijësi lidhjet e tij me pasuesin, deri sa të përçahen e të mallkojnë njëri-tjetrin sa herë që ndodhen ballë për ballë[1265]. Pas kësaj do të shfaqet një tjetër nxitës i së keqes, që do rrënojë edhe vet rrënojat. Zemrat do tronditen pas një qetësimi, njerëzit do të shpihen në udhë të gabuar aty ku s'ka më siguri, dëshirat do tejkalojnë me larminë e tyre çdo rekord të mëparshëm dhe mendjet do bien në hutesë të plotë.

Kushdo që lëshohet në krahët e kësaj të keqje, do shkatërrohet, e kushdo që do luftojë në anën e saj, do të asgjësohet. Të gjithë do kafshohen midis tyre, siç kafshojnë njëri-tjetrin gomerët e egër në tufë[1266]. Nyjet e litarit[1267] do ngatërrohen edhe më shumë dhe punët e qarta do mjegullohen. Atë kohë, maturia do të jetë në zbaticë dhe fjalën do ta kenë ata që bëjnë të padrejtën. Kjo e keqe do t'i dërrmojë njerëzit me varétë e saj e do t'i rrënojë nën peshën e saj. Në pluhurin e saj nuk do duken më këmbësorët e vetmuar e në rrugët e saj do varrosen kuaj e kalorës. Ajo do t'i afrojë helmet e fatit dhe do pijë gjak të pastër në vend të qumështit[1268]. Ajo do t'i shembë shenjat e fesë e do t'i bëjë copë e çikë lidhjet e besimit të patundur. Para saj, i mençuri do të marrë arratinë, po i poshtri do t'i hidhet për qafe. Ajo do shkumbëzojë dhe do hedhë rrufé në të katër anët[1269], duke sjellë mjerime të mëdha. Atë kohë do harrohet farefisi[1270] dhe do hiqet dorë nga Islami. Do ta pësojë prej saj ai që do ta sulmojë me fjalë, dhe do të bëhet pjesë e saj ai që do rreket t'i shpëtojë.

**Pjesë e së njëjtës ligjëratë**

Disa prej tyre do bien dëshmorë, por gjaku s'do t'u merret; disa të tjerë do bien në panik e do kërkojnë mbrojtje, por do mashtrohen me besim të gënjeshtërt e garanci që s'vlejnë.

---

[1265] Duket si një tablo e luftës së ftohtë.

[1266] Fjala është për armiqësitë dhe përçarjet midis fraksioneve të ndryshme të shoqërisë.

[1267] Të fesë.

[1268] Aluzion për format e ndryshme të terrorizmit.

[1269] Aluzion për konflikte në shkallë botërore.

[1270] Aluzion për dobësimin e institucionit të familjes e, më në fund, për zhdukjen e saj.

Mos u bëni gurë sinori[1271] për të keqen, as simbole të risive, po kapuni pas asaj, rreth së cilës janë mpleksur lidhjet e komunitetit dhe në të cilën janë rrënjëzuar shtyllat e bindjes. Shkoni drejt Allahut si të shtypur, mos shkoni drejt Tij si shtypës. Shmangiuni rrugëve të Shejtanit dhe vendeve të revoltës[1272]. Mos futni në trup tuaj kafshata të ndaluara, sepse do dilni përpara Atij, që jua bëri pabindjen të paligjshme dhe bindjen të lehtë.

## Ligjërata 152[1273]

***Lidhur me madhështinë dhe atributet e Zotit[I]***

Lavdi pastë Zoti, që e dëshmon qenien e Tij përmes krijimit të Tij, ndodhjen e Tij përtej krijimit përmes risisë së krijimit të Tij, si dhe pangjashmërinë e Tij me krijimin përmes ngjashmërive e afërive në krijim. Shqisat s'e rrokin dhe perdet s'e fshehin dot Atë, sepse Bërësi ndryshon nga e bëra, Kufizuesi nga e kufizuara dhe Mbështetësi nga i mbështeturi.

Ai është Një, por jo si i parë në numërim, është Krijuesi, por jo përmes veprimtarisë apo punës, është Dëgjuesi, por jo përmes ndonjë organi fizik, është Shikuesi, por jo përmes hapje-mbylljeve të syve, është Dëshmitari, por jo përmes pranisë fizike, është i Dukshmi, por jo përmes vendit që zë në hapësirë, është i Shfaquri, por jo përmes pamjes, dhe është i Fshehti, por jo përmes transparencës dhe imtësisë. Ai është i Dallueshmi nga gjërat, sepse i zotëron dhe i ka nën pushtet, kurse gjërat dallohen prej Atij, për shkak të nënshtrimit të tyre ndaj Tij dhe të orientimit të tyre drejt Tij.

Ai që e përshkruan Atë, e kufizon. Ai që e kufizon, e numëron. Ai që e numëron, mohon përjetësinë e Tij. Ai që pyet 'si?', kërkon përshkrimin e Tij. Ai që pyet 'ku?', e lidh, në fakt, Atë[1274]. Ai është njohësi, edhe kur s'ka gjë për të njohur, Ai është Mbështetësi, edhe kur s'ka gjë për të mbështetur, Ai është i Pushtetshmi, edhe kur nuk ka gjë për të mbajtur nën pushtet.

---

1271 Mos i ndihmoni ndarjes dhe përçarjes.

1272 Kundër Zotit.

1273 Mendohet që kjo është një nga ligjëratat e para që ka mbajtur Imam Aliu pasi erdhi në krye të Kalifatit. Temat kryesore të saj trajtojnë Islamin dhe cilësitë e Zotit.

1274 Pas një vendi. Rrjedhimisht Atij nuk mund t'i vishet as formë, as kohë dhe as vend.

**Pjesë e po asaj ligjërate për Imamët**

I lartësuari është lartësuar, diamanti i ka treguar shkëndijat, ç'ishte për t'u shfaqur është shfaqur dhe ç'ishte shtrembëruar është drejtuar. Zoti ka prurë një popull në vend të një tjetri[1275] e një ditë në vend të një tjetre[1276]. I kemi pritur këto ndryshime si shiun pema e zhuritur. S'ka dyshim që Imamët janë mëkëmbës të Zotit mbi krijesat e Tij, se janë ata që i bëjnë ta njohin Zotin. Askush nuk do futet në Parajsë, veç atyre që i njohën e që njohin dhe Atë, dhe askush nuk do të flaket në Skëterrë, përveç atyre që i mohuan e që mohojnë dhe Atë.

I Madhi Zot ju ka shquar kur ju dha Islamin e ju zgjodhi për të. Dhe kjo, sepse Islami ka emrin e sigurisë[1277] dhe është simbol i nderit. Rrugën e tij e ka shtruar vet Zoti e vet Ai i ka zbuluar argumentet e tij përmes njohjes së hapët dhe nënkuptimeve misterioze më të thella. Çuditë e tij[1278] nuk shterojnë e mrekullive të tij s'u dihet fundi. Ai përmban mirësi përherë në lulëzim dhe fener për terrin. Dyert e virtytit s'mund të hapen, veçse me çelësat e tij, dhe as mugëtira s'çahet dot, përveçse me fenerët e tij. Zoti i ka mbrojtur pikat e tij të pakapshme[1279] dhe u ka lejuar të mirëve të ushqehen në meratë e tij. Ai ka shërim për atë që është futur në udhë të keqe, dhe mbështetje të plotë për atë që do mbështetje.

---

[1]Pjesa e parë e kësaj trajtese merret me çështje me rëndësi lidhur me shkencën e njohjes së Zotit. Imam Aliu hedh dritë në faktin që Zoti është i përjetshëm dhe që atributet e Tij janë identike me vetë Zotin. Po të hedhim një shikim mbi krijimin, do të shikojmë që për çdo lëvizje ka një lëvizës. Edhe një njeri me intelekt mesatar është i detyruar që të dalë në përfundimin që asnjë efekt nuk shfaqet dot pa shkak. Madje, edhe një foshnjë disaditëshe, kur i preket trupi, ndjen në thellësitë e vetëdijes së saj që dikush po e prek dhe e shfaq një gjë të tillë duke hapur sytë e duke kthyer kokën për të parë. Si është e mundur, atëhere, të realizohet krijimi i botës dhe sistemi i gjithë këtij krijimi pa një Krijues ose Organizator?

E nëse duhet të besohet në një Krijues, Ai duhet të jetë vetëm nga Vetvetja, sepse çdo gjë që e ka një zanafillë, ka edhe një burim ekzistence, tek i cili do duhet të përfundojë. Po të kërkonte edhe ai një krijues, do dilte pyetja nëse ky krijues është krijuar nga ndonjë tjetër,

---

[1275] Në pikëpamje të vlerësimit të përkushtimit dhe të virtyteve të tij.

[1276] Më të mirë e premtuese.

[1277] Paqes.

[1278] Kur'anit.

[1279] Nga armiqtë

apo është thjesht nga vetvetja. Pra, po të mos besohet në një Krijues nga vetvetja, i cili do mund të ishte shkaku i të gjitha shkaqeve, mendja do të mbetej e ngujuar në labirinthet e pafundme të shkakut dhe pasojës, pa dalur dot kurrë në idenë e skajit ekstrem të serive të krijimit. Kështu argumentimi do futej në një rreth vicioz, ku është e pamundur të gjenden pika fillimi e mbarimi.

Po, nëse pranohet që krijuesi të ketë krijuar vetveten, atëhere duhet të jetë e vërtetë njëra nga këto mundësi: Ose duhet të mos ketë ekzistuar më parë, ose të ketë ekzistuar. Rasti i parë bie, sepse është e pamundur për një jo-ekzistues që të krijojë një qenie ekzistuese. E nëse ai do të kishte qenë ekzistent përpara krijimit të vetvetes, atëhere nuk ka kuptim pse duhej që ta rikrijonte përsëri. Pra, është e pashmangshme të besohet që Krijuesi është një Qenie që nuk varet nga ndonjë krijues tjetër në pikëpamje të ekzistencës së Tij vetjake. Këtej rrjedh që gjithçka tjetër duhet të varet vetëm prej Tij. Kjo varësi e të gjithë krijimit përbën një provë të ekzistencës së Burimit të të gjithë krijimit në të gjitha kohërat dhe në përjetësi. Çdo qenie tjetër e ndryshme prej Tij është subjekt ndryshimi, varet nga gjendja dhe vendi dhe ka veti dhe cilësi të ngjashme me një qenie tjetër. Pikërisht kjo ngjashmëri shpie në shumëllojshmëri, ndërkohë që i Vetmi nuk ka tjetër të ngjashëm, veç vetes, pra asgjë s'mund të krahasohet me Atë.

Nga ana tjetër, është e pamundur të llogariten sipas Njësisë së Tij gjëra të tjera, që quhen të veçanta, sepse Ai është i veçantë në çdo pikëpamje. Ai është i lirë e i pastër nga gjithë atributet që i vishen trupit ose lëndës, sepse Ai nuk është as trup, as ngjyrë, as formë, as shtrihet në ndonjë drejtim, dhe as është i lidhur me ndonjë vend apo hapësirë. Si pasojë, njeriu nuk mund ta shikojë apo kuptojë Atë përmes shqisave apo ndijimeve të tij, sepse shqisat mund të njohin vetëm ato gjëra që pajtohen me kufizimet e kohës, të vendit e të lëndës. Të besosh se Ai mund të shikohet, është njësoj si të besosh që Ai ka trup; por Ai nuk është lëndor, as ekziston në formën e një trupi dhe as shtrihet në ndonjë drejtim apo vend, prandaj dhe nuk ka kuptim të flitet për mundësinë e shikimit së Tij. Por qenia e Tij e padukshme nuk është si e trupave materiale delikate e të imta, që nuk janë të kapshme nga syri që i depërton tej për tej, pa qenë i aftë t'i shikojë për shkak të delikatesës dhe të imtësisë së tyre, si ndodh për shembull me erën në kupën e pafundme të qiellit. Sepse Ai është i padukshëm nga vetë ekzistenca e Tij.

Megjithatë, asgjë nuk është e padukshme për Atë. Ai shikon ashtu si dhe dëgjon, por nuk është i varur nga instrumentet e shikimit dhe të dëgjimit; se po të kishte nevojë për organe trupore të dëgjimit dhe të shikimit, do kishte nevojë të përsosej nga gjëra të jashtme, pra nuk do të ishte Qenie e përsosur, ndërkohë që duhet të jetë e tillë në çdo pikëpamje, sepse vetëm kështu atributet e përsosmërisë së Tij mund të mos të jenë të ndara nga Vet Ai.

Të besosh në atribute të ndara nga Vet Ai do të thotë që paska një 'Vete' e disa atribute, dhe që Zoti qenka një kombinim i 'Vetes' me këto atribute. Por çdo qenie që ekziston

si përzierje do të varej nga pjesët e saj, të cilat, për më tepër, do duhej të ekzistonin përpara kombinimit në një të tërë. E nëse pjesët do të ekzistonin qysh më parë, si mund të ishte e tëra e përjetshme e ekzistente në çdo kohë, përderisa ekzistenca e saj është më e vonshme se e pjesëve përbërëse të saj? Zoti i zotëronte atributet e njohjes, pushtetit e mbështetësit edhe kur nuk ekzistonte asgjë tjetër, sepse asnjë nga atributet e Tij nuk është krijuar nga jashtë Tij, sepse atributet e Tij janë Vetë Ai dhe Vetë Ai është identik me atributet e Tij.

Kjo do të thotë që dijenitë e Tij nuk varen nga fakti që në fillim duhet të ekzistojë objekti i dijes, në mënyrë që Ai të dijë më pas; dhe kjo për faktin se Ai Vet është më i hershëm se ardhja e gjërave në qenie. Këtej del se pushtetshmëria e Tij s'e ka kusht të domosdoshëm ekzistencën fillestare të objektit që duhet zotëruar e që do ta bënte të quhej i Pushtetshmi. I Pushtetshmi është ai që ka njësoj fuqi si për ta bërë diçka, edhe për të mos e bërë, e kjo do të thotë se ekzistenca e objektit që duhet zotëruar, nuk është kusht i domosdoshëm për Të. Po kështu, Mbështetësi nënkupton mjeshtrin dhe zotëruesin. Ashtu si është zotërues i mos-ekzistentes pas ardhjes së saj në ekzistencë, në të njëjtën mënyrë është e mundur për Të që ta sjellë atë në qenie nga mos-qenia. Mjafton që ta dojë Ai një gjë të tillë e të fryjë ekzistencë mbi atë që do.

## Ligjërata 153[1280]

### *Lidhur me njeriun e pakujdesshëm dhe cilësitë e shtazëve, kafshëve mishngrënëse dhe të grave*

Zoti i ka dhënë kohë[1281], por ai bie në gabim, shoqërohet me njerëz të pakujdesshëm dhe lidhet me mëkatarë që pa gdhirë mirë e nuk kërkon ndonjë udhë për të ndjekur apo Imam për ta udhëzuar drejt.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Në fund, kur Zoti t'ua bëjë të qartë çmimin e mëkateve të tyre[1282] dhe t'i nxjerrë nga tisi i papërgjegjësisë së tyre, do duan të vijojnë drejt asaj, së cilës i largoheshin, e të largohen prej asaj, drejt së cilës rendnin[1283]; por nuk do nxjerrin dobi nga nevojat që plotësuan, as nga ambicjet që kënaqën.

Për këtë gjendje kam paralajmëruar ju e veten, bashkë. Njeriu duhet ta

[1280] Trajtohen aspekte të psikologjisë e të sjelljeve njerëzore.

[1281] Njeriut. Nga kjo nënkuptohet që Zoti e ka lënë njeriun të lirë.

[1282] Pas vdekjes së tyre.

[1283] Nënkupton largimin nga punët e mira e rendjen drejt dëshirave e pasurive të kësaj bote.

gjejë të mirën e tij te vet vetja e tij. Sigurisht, i urtë është ai që dëgjon dhe e vret mendjen për ç'dëgjon[1284], që shikon dhe vrojton e nxjerr dobi nga materiali mësimdhënës, që ecën në udhë të qarta, duke shmangur rënien në humnera e ngecjen në kurthe, e që nuk i ndihmon të djallëzuarit kundër vetvetes, duke i ikur drejtësisë, duke ndryshuar fjalën e saj apo duke iu trembur së vërtetës.

O dëgjuesit e mi, kurojeni helmimin, dëbojeni përçartjen, pakësojeni nxitimin e ethshëm në veprim[1285] dhe mendoni për atë që ju ka ardhur përmes Profetit të Shenjtë, Ummi[1286 I], që është e pashmangshme e që s'mund t'i vidheni dot. Kthejini shpinën kujt e ka hedhur poshtë dhe braktiseni; dhe lini çdo gjë që ai vuri në vend të tij[1287]. Zhvishuni nga kotësia juaj, hidheni poshtë kryelartësinë tuaj dhe sillni ndër mend varrin tuaj, sepse rruga juaj kalon nëpër të. Me ju do sillen si ju me të tjerët e do korrni ç'mbollët ju; sepse nesër do t'ju takojë ajo që nisni sot[1288], për këtë nuk ka dyshim. Prandaj grumbulloni zahiré për të ardhmen dhe dërgoni vepra të mira për ditën tuaj të llogaridhënies. Kini frikë e drojë, o ju që më dëgjoni. Futjuni punës e vepроni, o njerëz të pakujdesshëm. Askush nuk mund t'ju paralajmërojë si ai që i di gjërat.

Është një vendim i prerë i Zotit, që zë një vend të veçantë[1289] në Kujtuesin e Mençur[1290], sipas të cilit Zoti shpërblen e ndëshkon, dhe përmes të cilit pëlqen e përçmon. Njeriu nuk do nxjerrë përfitim, edhe po të përpiqet e të veprojë sinqerisht, në qoftë se e lë këtë botë e i del Zotit përpara pa u penduar për secilin nga këto veprime: Për besimin në të ngjashëm të Zotit gjatë adhurimit të detyrueshëm të Tij; për qetësimin e mllefit duke vrarë njerëz të tjerë; për përfoljen e punëve që kryejnë të tjerët; për plotësimin e nevojave të tij nga njerëzit, duke futur deformime në fenë e tij; për marrëdhënie me njerëz hipokritë, si dhe shoqërim me ta duke përdorur dy mënyra të foluri. Kuptojini, pra, këto

---

[1284] Dhe pas kësaj merr anën e së vërtetës.

[1285] Për gjëra që kanë vlera të përkohshme dhe vetëm për këtë botë.

1286 Kjo fjalë përçon disa kuptime. 'Ummi' do të thotë 'siç është lindur nga nëna', pra 'i pa edukuar, analfabet'. Kur ajo përdoret për njerëzit, ka kuptimin 'analfabet', por kur përdoret për të cilësuar Profetin e Shenjtë, ka kuptimin 'Analfabeti, ai që nuk di të shkruajë e të lexojë'. Pra, në përgjithësi 'Ummi' përkthehet 'ai që nuk di të shkruajë e të lexojë', por në fakt ka kuptimin 'ai që ka mbetur siç është lindur nga nëna, që s'ka marrë ende edukim e trainim'.

[1287] Të Profetit të Shenjtë, të mesazhit që ai solli.

[1288] Përpara.

[1289] Për nga rëndësia, në pikëpamje utilitare.

[1290] Në Kur'an.

gjëra, se ilustrimi është shembull udhëheqës për atë që nuk i do këto të meta.

Bishat përpiqen vetëm t'i hedhin barkut e egërsirat mishngrënëse veç të sulmojnë kafshët e tjera më të dobëta. Gratë e vrasin mendjen për ta stolisur këtë jetë të poshtër dhe për t'ia hapur djallëzisë portat e saj[II]. Por besimtarët janë të përunjur, besimtarët janë këshillues dhe besimtarët janë të drojtur përpara Zotit.

---

[I]Fjala Ummi përdoret në Kur'anin e Shenjtë në ajetet 157-8 të Sures 7 lidhur me Profetin e Shenjtë. Kuptimi më i saktë i kësaj fjale duhet kërkuar në librat komentuese të Kur'anit të Shenjtë.

[II]Qëllimi është të thuhet që shkaku i djallëzive dhe i të keqes është prirja për të kënaqur nevojat trupore e pasioni për të nënshtruar. Nëse qenia njerëzore i nënshtrohet pasionit të kënaqjes së nevojave trupore dhe e shikon mbushjen e stomakut si qëllimin e vetëm të tij, atëhere nuk do të kishte ndryshim midis tij e kafshës, se edhe kafsha nuk ka qëllim tjetër, përveç mbushjes së barkut. E nëse ai është robëruar nga pasioni për sundimin e të tjerëve dhe jepet pas vrasjeve dhe shkretimeve, atëhere nuk do të kishte ndonjë ndryshim midis tij e një kafshe mishngrënëse, sepse edhe qëllimi i saj është vetëm të shqyejë e të përpijë. Dhe kur të dyja këto pasione të njeriut aktivizohen në të njëjtën kohë, ai bëhet i ngjashëm me gratë; sepse te gratë këto pasione veprojnë të dyja së bashku e pikërisht për këtë arsye ato janë jashtëzakonisht të etuara për stoli dhe mjaft aktive në cytjen e shejtanllëqeve dhe të trazirave. Kurse besimtari i vërtetë nuk pajtohet kurrë me pranimin e këtyre zakoneve si mënyra sjelljeje të tij. Ai i druhet Zotit, prandaj i mban të shtypura këto pasione e nuk lejon krenari e vanitet që t'i afrohet, dhe as nxit të keqe dhe trazira.

Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan që Imam Aliu e ka mbajtur këtë fjalim ndërkohë që marshonte drejt Basras, duke aluduar faktin që trazirat e Basras ishin rezultat i nxitjes nga një grua. Pasi përshkruan kafshët e shtazët grabitqare, Imam Aliu e cilëson gruan si mishëruese të cilësive të tyre. E vërteta është që beteja e Basras ishte rezultat pikërisht i cilësive të tilla, prandaj dhe përfundimi i saj ishte vdekja dhe shkatërrimi i mijëra jetëve njerëzore.

## Ligjërata 154

***Lidhur me Ehl-i Beitin dhe ata që bëjnë padrejtësi ndaj tyre***

Kush është mendjezgjuar, nuk ia ndan sytë qëllimit të tij. Ai e di rrugën

e tij të ulët, por di dhe të lartën, gjithashtu. Thirrësi[1291] ka thirrur dhe bariu[1292] ka ruajtur. E pra, përgjigjiuni thirrësit dhe shkoni pas bariut.

Ata[1293] i janë futur detit të trazirave, prandaj mbërthehen pas risive, jo pas *Sunnet*it, kurse besimtarët janë fundosur e fjalën e kanë mashtruesit e të mashtruarit[1294]. Ne[1295] jemi më të afërmit, shokët, rojet e dyert[1296]. Shtëpitë nuk hyhen, përveçse nga dyert. Kush hyn në to nëpër rrugë të tjera dhe jo nga porta, quhet hajdut.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Me ata janë shkëlqimi e fisnikëria e Kur'anit e së bashku janë thesaret e Zotit[1297]. Kur ata flasin, thonë të vërtetën, e kur rrinë pa folur, askush nuk mund të flasë pa thënë ata diçka. Prijësi duhet t'i flasë qartë popullit të tij, ta ruajë dijen dhe mprehtësinë e mendjes dhe të jetë njeri i botës tjetër, sepse andej ka ardhur dhe atje do rikthehet.

E para gjë që bën kush sheh me zemër dhe ecën me sy[1298] është të vlerësojë nëse veprimi i tij shkon kundër apo në favor të tij. Në qoftë se është në dobi të tij, do gjejë gëzim në të, e nëse është kundër tij, do duhet të heqë dorë. Kush vepron pa dije është si ai që ecën pa i ditur rrugët, kështu që largohet përherë e më shumë nga vendi që synon, sa më shumë që ecën. Ndërsa ai që vepron në pajtim me dijet, është si ai që ecën në rrugë të hapët e mund të gjykojë nëse duhet të eci më tutje apo të kthehet mbrapsht.

Duhet ditur, gjithashtu, që ana e jashtme e çdo gjëje shfaq një anë të brendshme, që ngjan me të. Çdo gjë, që ka të mirë anën e jashtme, ka të mirë edhe të brendshmen, e çdo gjë që ka të keqe anën e jashtme, ka të keqe dhe të brendshmen. Profeti i Vërtetësisë thotë: "Zoti mund ta dojë një njeri, por

[1291] Profeti i Shenjtë.

[1292] I komunitetit, bashkësisë.

[1293] Kundërshtarët.

[1294] Ata që u mashtruan dhe u bënë vegla të mashtruesve.

[1295] Ehl-i Beiti.

[1296] E *Sunnet*it.

[1297] Aludohet për amanetin e Profetit të Shenjtë gjatë Haxhxhit të Lamtumirës si dhe shumë raste të tjera, në të cilat ai i quajti Kur'anin dhe Ehl-i Beitin si thesare që Zoti ka lënë midis muslimanëve.

[1298] Një figurë e jashtëzakonshme, që na jep portretin e atij që në veprimet e veta niset nga dijet që ka në mendje dhe nga ndjenjat që ushqen në zemër. Një njeri i tillë i zgjedh mjetet dhe mënyrat e veprimit në përshtatje me kushtet ku vepron.

ta urrejë veprën e tij[1299], ashtu si mund ta dojë veprën e tij, por ta urrejë vetë personin[1300]". E duhet ditur gjithashtu, që çdo vepër është si punë e bimës: Një bimë nuk mund të bëjë pa ujë, po edhe ujërat nuk janë njësoj. Aty ku uji është i mirë, bima është e mirë e frytet e saj janë të shijshme, e aty ku uji është i keq, pema do të jetë e keqe e frytet e saj do të jenë të pashijshme.

## Ligjërata 155

***Lidhur me krijimin e mrekullueshëm të lakuriqit të natës***

Qoftë lëvduar Zoti, Që është i tillë, që nuk mund të përshkruhet e vërteta e dijes rreth Tij. Madhështia e Tij e tejkalon mendimin, prandaj dhe askush nuk mund ta gjejë mënyrën se si t'u afrohet caqeve të mbretërisë së Tij. Ai është Zoti, Sundimtari i Gjithëfuqishëm dhe e Vërteta e shfaqur qartë. Ai është më i Vërtetë e më i shfaqur sesa ç'mund të shohin sytë. Mendimi s'mund ta kuptojë duke i përcaktuar Atij kufij, sepse kështu do t'i vishte forma. Imagjinata s'mund ta kapë duke përcaktuar për Atë sasi, se kështu do t'i vishte trup[1301]. Ai i krijoi qeniet pa u bazuar në ndonjë model, pa u këshilluar me ndonjë këshill dhe pa u ndihmuar nga ndonjë ndihmës. Mjaftoi të urdhëronte që të bëhej Krijimi dhe T'i përulej në bindje. Dhe ai iu përgjigj e nuk i tregoi shpërfillje, ai u bind dhe nuk kundërshtoi[1302].

Një nga shembujt e krijimit fin të Tij janë këta lakuriqë nate - krijesa të mrekullueshme, që dëshmojnë mençurinë e thellë të Tij. Ata i rrinë fshehur dritës së ditës, edhe pse drita zbulon gjithçka, si dhe lëvizin nëpër natë, ndonëse nata ngujon çdo qenie tjetër të gjallë. Drita e diellit i verbon e nuk i lë që t'i përdorin sytë për t'u orientuar në lëvizje e për t'i gjetur vendet që kërkojnë nëpërmjet udhëzimeve të diellit.

Kur dielli shkëlqen, Zoti s'i lë të fluturojnë nën rrezet e tij, po i mbyll nëpër fole të errëta. Gjatë ditës ata flenë, por nata është për ta si feneri, me të cilin dalin për të gjetur ushqim. Terri i natës nuk ua pengon shikimin dhe as

[1299] Në qoftë se është fjala për veprën e keqe të një besimtari, kur ky niset nga qëllime të brendshme të këqija.

[1300] Në qoftë se është fjala për veprën e mirë të një heretiku, kur ky niset nga qëllime të brendshme fisnike.

[1301] Sido që ta përshkruajmë ne Atë, s'mund të shmangim përdorimin e ngjashmërive me krijesa të tjera, vepër e Tij.

[1302] Çdo gjë e Krijimit i nënshtrohet e bindet ligjeve që Ai ka vendosur në natyrë.

i bën të ngathët në lëvizje. Pastaj dielli e tret vellon e natës, vjen agimi dhe rrezet e dritës së tij futen deri në brimat ku rrinë hardhucat. Atëhere lakuriqtë e natës i mbulojnë sytë nën kapakët e tyre e jetojnë me atë që mblodhën nëpër natën e errët. I Madhëruar është Ai që e ka bërë për ta natën si ditë, që t'i kërkojnë natën mjetet e tyre të jetesës, dhe ditën të pushojnë e të qetësohen.

Zoti u dha krahë mishtorë për t'u ngritur lart fluturim, në rast nevoje. Pamjen e kanë si llapat e veshit, pa pendë e kocka, dhe në to ju mund të shikoni qartë enët e tyre të gjakut. Kanë dy krahë - as shumë të hollë, që të përthyhen në fluturim, as tepër të trashë, që do t'i rëndonin shumë. Kur fluturojnë, i mbajnë të vegjlit e tyre me vete dhe kërkojnë strehë së bashku me ta, duke i marrë poshtë, kur zbresin poshtë, dhe duke i ngjitur lart, kur ngjiten lart. Të vegjlit nuk u shqiten, derisa t'u forcohen gjymtyrët e t'u aftësohen krahët për t'i rrahur, dhe deri sa nisin t'i njohin interesat[1303] dhe vendet e tyre të jetesës.

I Lavdëruar qoftë Ai, që e krijoi gjithçka pa asnjë model të mëparshëm të bërë nga dikush tjetër.

## Ligjërata 156

***Lidhur me mërinë e Aishes, duke u folur banorëve të Basrës për ngjarjet e pritshme***

Kush mund të mos ndahet nga Zoti këto kohë, ashtu të bëjë. Nëse më ndiqni pas e Zoti e do, do t'ju çoj me siguri në udhën e Parajsës, edhe pse mund të jetë tepër e vështirë e me shije të hidhur.

E sa për atë grua[I], ajo nuk mund të sillet ndryshe nga çdo grua dhe s'mund të japë, veçse mendime gruaje, ndërkohë që në kraharor i digjet flakë e keqja, si në furrën e kovaçit. Po t'i kërkohej të vepronte me të tjerët siç ka vepruar me mua, sigurisht që s'do ta bënte. Por prapë, ajo do ta ketë edhe pas kësaj respektin tim, njësoj si më parë; por është detyra ime përpara Zotit t'i numëroj punët e saj të liga.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Kjo rrugë[1304] është më e lehta se merr dritë nga feneri më i ndritshëm. Udhërrëfimi për te punët e virtytshme kërkohet nëpërmjet besimit, por ud-

[1303] Që lidhen me ushqimin dhe faktorët që kushtëzojnë ekzistencën e tyre.

[1304] E Zotit.

hërrëfimi për te besimi arrihet përmes punëve të virtytshme. Dija lulëzon përmes besimit e pastaj na bën t'i druhemi vdekjes. Se fundin e kësaj bote na e sjell vdekja, kurse tjetra duhet siguruar përpara se ajo të vijë[1305]. Se njerëzit nuk mund ta shmangin ringjalljen, as Ditën kur do t'u japin hakun[1306]. Madje janë udhës drejt tyre.

**Pjesë e po asaj ligjërate**

Ata kanë dalë nga varret e heshtura e janë nisur drejt banesave të fundit[1307]. Secila syresh do ketë të sajtë. Ato nuk këmbehen e nga ato s'ikën dot njeri[1308]. Gjith' ç'urdhëron Zoti i Lavdishëm janë bërja mirë e qëndrimi larg së ligës. Asnjëra nga ato s'e sjell vdekjen më shpejt, as i mpak mjetet e jetesës.

Përmbajuni Librit të Zotit, se ai ju jep besë të fortë, dritë të qartë, kurë shëruese, shuarje të etjes, mbrojtje për besnikun dhe çlirim për të lidhurit me të[1309]. Ai nuk përkulet, që të dojë të drejtohet, e as gabohet që të dojë të ndreqet. Atë s'e vjetron[1310] dot shpeshtësia e përsëritjes, as e dëgjimit. Kush flet në pajtim me të, thotë të vërtetën, dhe kush vepron veç përmes tij, është përpara në veprim.

Një burrë u ngrit më këmbë dhe tha: *"O Prijës i Besimtarëve, na fol për trazirat, sprovat e tundimet, nëpër të cilat do na duhet të kalojmë, dhe nëse je informuar për to nga Profeti i Shenjtë".*

Imam Aliu u përgjigj:

Kur Zoti dërgoi tek ne ajetin

**"Elif. Lam. Mim. Si? A mos vallë njerëzit mendojnë se mund të thonë vetëm 'besojmë!' e nuk do të vihen në provë?"**

(Kur'ani, 29:1-2).

unë e kuptova që telashet nuk do të na binin mbi kokë vetëm sa kohë që do të ishte midis nesh Profeti i Zotit. Prandaj i thashë: "O Profet i Zotit,

1305 Pra, qysh në këtë botë, me anën e punëve të virtytshme dhe të mira.

1306 E punëve që kanë bërë në këtë botë.

1307 Drejt Parajsës ose Skëterrës.

1308 Njerëzit s'mund ta zgjedhin dot banesën e tyre të fundit, as mund ta refuzojnë apo shkëmbejnë. Ajo caktohet në pajtim me meritat e secilit e askush nuk privohet nga haku që i takon.

1309 Me Librin e Zotit.

1310 Ai ka kuptime pafund e mbetet përherë i ri, e i freskët në mendjet tona.

cila është prova, për të cilën të ka njoftuar Zoti[1311]?". Ai u përgjigj: "O Ali, pas meje njerëzit e mi do futen në trazira". Unë i thashë: "O Profet i Zotit, kur muslimanët u martirizuan ditën e Uhudit dhe unë u trishtova shumë, pse nuk isha edhe unë ndër ta, a nuk më the, 'Gëzohu, sepse martirizimi është yti pas kësaj'?" Profeti i Zotit m'u përgjigj: "Po, ashtu është; po a do mund ta përballësh me durim atë sprovë?" Unë i thashë: "O Profet i Zotit, këtu nuk është fjala për durim, por për një rast që lumturon e madhëron". Ai më tha: "O Ali, pas meje njerëzit e mi do t'u futen punëve të liga për shkak të lakmisë për pasuri. Ata do kërkojnë shpërblim nga Zoti që ta besojnë[1312], do ta quajnë Mëshirën e Tij si një të drejtë të tyre, do ndihen të siguruar nga zemërimi i Tij, do t'i shohin punët e ndaluara[1313] si të ligjshme dhe do ngrenë dyshime false[1314]. Në këtë mënyrë, feja do t'u përshtatet dëshirave të tyre çoroditëse. Pastaj do ta bëjnë të ligjshme përdorimin e verës, duke e quajtur lëng frutash, ryshfetin duke e quajtur dhuratë, si dhe marrjen e fajdes duke e quajtur tregti". Unë e pyeta: "O Profet i Zotit, si të veproj unë atë kohë? Ta quaj kthimin mbrapsht të tyre herezi, apo thjesht rebelim?" Ai më tha: "Rebelim".

---

[1]Është fakt që sjellja e Aishes ndaj Imam Aliut ka qenë tepër armiqësore. Shpesh vreri që kishte në zemër i shfaqej dhe në fytyrë, ku urrejtja e pakënaqësia lexoheshin lehtësisht, aq sa mjaft që të përmendej emri i Imam Aliut lidhur me ndonjë çështje, që në ballin e saj të shfaqeshin rrudha e të mos gjente qetësi e prehje, derisa të shprehej e të shfrehej me fjalë. Një herë, për shembull, Ubejdullah bin Abdullahu i tregonte Abdullah bin Abbasit diçka rreth Aishes. Sipas saj, kur Profeti ishte sëmurur për vdekje, kishte shkuar te shtëpia e saj i mbështetur tek Fadl ibn Abbasi dhe tek një person tjetër. Abdullah bin Abbasi e kishte pyetur:

"E di ti se kush ishte ky 'njeriu tjetër'?" Ai iu përgjigj: "Jo." Atëhere ai i tha: "Ali ibn Ebu Talibi. Por ajo nuk ka qejf ta thotë emrin e tij kur flitet për mirë." (Ahmed ibn Hanbel, *Musned*, vol. 6, ff. 34, 228; Ibn Sa'd, *Tabakat*, vol. 2, pjesa 2, f. 29; Taberi, *Tarikh*, vol. 1, ff. 1800-1801; Baladhuri, Ansab ul-ashraf, vol. 1, ff. 544-5; Bejhaki, *Sunen ul-kubra*, vol. 3, f. 396).

Shkaku kryesor për këtë urrejtje e mëri ishte prania e Fatimesë dhe dinjiteti e integ-

---

[1311] Në këtë varg Kur'anor.

[1312] Ata do mendojnë se Zoti u detyrohet e u ka borxhe, meqë pranuan fenë e Tij si fé të tyre, e kështu do t'ia kërkojnë bekimet, duke e quajtur dhënien e tyre detyrim të Tij e privilegj të tyre dhe duke e konsideruar veten të mbrojtur nga Zemërimi i Tij.

[1313] Sipas principeve të vendosura nga Zoti.

[1314] Për këto principe.

riteti i padiskutueshëm i saj, që e shponte si një thikë në zemër. Xhelozia e saj ndaj grave të tjera të Profetit e bënte që të mos e toleronte dot dashurinë e Profetit të Zotit për vajzën e gruas tjetër të tij, gjë që ai e shfaqte gjithnjë hapur dhe në forma të ndryshme, duke iu ngritur më këmbë kur i afrohej, duke e ulur në vendin e tij, duke e quajtur si më të nderuarën e grave të botës dhe duke i shpallur fëmijët e saj si 'bijtë e tij'.

Atë e mundonte e torturonte në mënyrë të veçantë mendimi që, po të kishte lindur fëmijë edhe ajo, do kishin qenë ata fëmijët e Profetit e do kishin qenë ata, e jo Hasani e Huseini, qendra e dhembshurisë së tij. Por ajo s'e kishte dhuratën e pjellorisë e ambicjen e saj për të qenë nënë s'mund ta kënaqte ndryshe, veç duke marrë mbiemrin Ummi Abdullah[1315], sipas djalit të motrës së saj. Të gjitha këto gjëra i ndezën në zemër pasionin e urrejtjes. Si pasojë, ajo i ankohej herë pas here Profetit të Zotit për Fatimenë, por s'ia dilte ta largonte dashurinë e Profetit ndaj saj.

Thashethemet për këtë lëndim në sedër e ftohje të saj i kishte dëgjuar edhe Kalifi i Parë. Kjo padyshim që do ta ketë turbulluar shumë, sepse dhe vetë ai nuk mund të bënte gjë, përveçse të shprehte me fjalë simpatitë e tij për të bijën. Më në fund Profeti i Zotit e la këtë botë e frerët e qeverisjes ranë në duart e tij. Tani kishte mundësi të hakmerrej si të donte dhe të kryente çdo lloj dhune që kishte qejf. Hapi i parë që hodhi ishte zhveshja e Fatimesë nga trashëgimia, duke mohuar principin e trashëgimisë për rastin e profetëve e duke vendosur që profetët nuk trashëgonin dhe as trashëgoheshin, por ia kalonin shtetit pasuritë që linin. Fatimeja u lëndua aq shumë, sa s'i foli më me gojë e u largua nga kjo botë pa e ndryshuar qendrimin e saj ndaj tij. Bile Aisheja nuk u mundua as të shprehte keqardhjen për vdekjen e saj tragjike. Kështu, Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar:

Kur Fatimeja dha shpirt, të gjitha gratë e Profetit erdhën tek fisi i Hashimëve për ngushëllim, me përjashtim të Aishes. Ajo nuk erdhi duke u shtirë si e sëmurë, por tek Aliu arritën fjalë që dëshmonin gëzimin e saj për këtë ngjarje. (*Sherh*, Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 2, f. 459).

E përderisa ajo ushqente kaq shumë ligësi për Fatimenë, si mund t'ia kursente armiqësinë bashkëshortit të saj? Ndjenjat e saj të urrejtjes u ndezën veçanërisht shumë pas incidentit 'Ifk'[1316], kur Imam Aliu citohet t'i ketë thënë Profetit: "Ajo s'bën as sa tokëza e këpucës tënde; lëre dhe ndahu prej saj!" Kur e ka dëgjuar këtë gjë Aisheja, është ndier e mjerë në shtratin e saj dhe duhet të ketë patur një ndjenjë të tmerrshme urrejtjeje kundër tij.

[1315] Nëna e Abdullahut.

[1316] 'Ifk' do të thotë 'shpifje' në Arabisht. Fjala është për shpifjet që u përhapën ndër besimtarët muslimanë pasi Aisheja, e shkëputur nga një karvan me të cilin udhëtonte, u kthye në Medinë në shoqëri të një burri, që e kishte takuar udhës rastësisht. Këto shpifje morën fund pas zbritjes së një vargu të posaçëm Kur'anor.

Përveç kësaj, shpesh herë Imam Aliut i jepej përparësi ndaj të atit të saj, si për shembull në lidhje me shpalljen e Sures et-Teube, kur i Dërguari i Zotit e thirri Ebu Bekrin mbrapsht dhe e pezulloi nga një detyrë, që ia besoi Imam Aliut duke thënë se Allahu e kishte urdhëruar që këtë punë duhej ta kryente vetëm ai ose një nga anëtarët e familjes së tij[1317]. Tjetër rast ishte ai, kur Profeti i Zotit mbylli të gjitha dyert që lidheshin me xhaminë, përfshirë edhe të Ebu Bekrit, duke lejuar hapur, për komunikim, vetëm derën që shpinte në banesën e Imam Aliut.

Aisheja nuk mund ta duronte dot përparësinë e Imam Aliut mbi babain e saj e bënte ç'të mundej për ta minuar, sa herë që kishte ndonjë rast të manifestimit të saj. Në ditët e tij të fundit, Profeti i Shenjtë urdhëroi të nisej për marshim një repart i komanduar nga Usame bin Zejdi. Ai u tha edhe Ebu Bekrit dhe Umerit të shkonin me të. Në këto e sipër, gratë e Profetit u çuan një lajm, që i njoftonte se gjendja e tij ishte rënduar shumë, prandaj reparti nuk duhej nisur e ata duhej të ktheheshin mbrapsht. Ato e kuptonin mirë që i vetmi qëllim i zbrazjes së Medinës nga muhaxhirët e ensarët ishte heqja e pengesave nga udha e Imam Aliut, që ai të mund ta merrte Kalifatin pa probleme pas vdekjes së Profetit. Me të marrë këtë mesazh, reparti nën komandën e Usames u kthye mbrapsht. Kur mësoi këtë, Profeti i Zotit e urdhëroi Usamen që të nisej prapë për marshim, bile i tha: "Allahu e mallkoftë atë që shkëputet nga reparti"[1318]. Atëhere ata u nisën prapë, por prapë u thirrën të ktheheshin, meqenëse sëmundja e Profetit paskej marrë rrugë të keqe. Kështu, kontingjenti i Usames nuk u largua më, sepse ai nuk donte të nisej më. Pas kësaj Ebu Bekrit i erdhi një lajm me anë të Bilalit, sipas të cilit ai duhej të zëvendësonte Profetin e Zotit në drejtimin e lutjeve, gjë që i shtroi rrugën drejt Kalifatit. Bazuar në fjalët e tij dhe duke e dashur vetë këtë gjë, ai u bë i pari kalif[1319] i Profetit në lutje, deri sa më në fund u pranua kalif i tij në të gjitha aspektet e tjera. Më vonë punët u vërtitën në mënyrë të atillë që Imam Aliu të mos arrinte në krye të Kalifatit.

Por pas Kalifit të Tretë, u krijuan rrethanat që vetë populli të detyrohej t'i jepte besnikëri udhëheqjes nga Imam Aliu. Atë kohë Aisheja ishte në Mekë. Kur mori vesh për Kalifatin e Imam Aliut, sytë i nxorën vetëtima, tërbimi e inati i errën mendjen dhe urrejtja e saj për të arriti në atë shkallë, saqë u ngrit kundër tij me pretekstin e marrjes së hakut për po atë njeri[1320], të cilin vetë ajo e kishte quajtur të denjë për t'u vrarë, duke thënë shprehimisht: "Vriteni këtë matuf hebré, sepse është bërë i pafé"[1321]. Kështu ajo i shpalli një luftë të hapur, si rezultat i së

---

[1317] Shih Ahmed ibn Hanbel, *Musned*, f. 2.

[1318] Shih Shehristani, *el-Milel we'n-Nihel*.

[1319] Zëvendësues.

[1320] Për Uthmanin.

[1321] Arabisht, *Uktulu Na'dhal fekad kafir* (Taberi, *Tarikh*, vol. 4, f 477, Ibn ul-Athir, *el-Kamil fi Tarikh*, vol. 3, f. 80, Ibn A'tham, *Tarikh*, vol. I, f 155, *Sherh* Ibn Ebi'l-Hadid, vol. 2, f 77, dhe Ibn ul-Athir,

cilës ndodhi një gjakderdhje e tillë, saqë e gjithë toka e Basrës u lag nga gjaku i të vrarëve. Në këtë mënyrë dera e përçarjes u hap kanat një herë e mirë.

## Ligjërata 157

***Duke nxitur njerëzit drejt përkushtimit***

Lëvduar qoftë Zoti, që e bëri lëvdatën çelës për kujtimin e Tij, mjet për rritjen e mirësisë së Tij dhe udhërrëfyes për Cilësitë dhe Dinjitetin e Tij.

O krijesa të Zotit, koha do të veprojë mbi mbijetuesit njësoj si me ata që shkuan. Koha që ikën s'kthehet më mbrapsht dhe asgjë që është në të, nuk mbetet për jetë. Më të vonshmet punë të saj janë njësoj me më të hershmet, problemet që ajo sjell dynden njëri mbi tjetrin, dhe flamujt që ajo valëvit pasojnë njëri-tjetrin. Dhe kështu ju merr zvarrë pas ditës së saj të fundit, duke ju munduar si ato gamilet e thara për një pikë ujë nga muaj të tërë udhëtim. Kush merret me gjëra që s'kanë të bëjnë me përmirësimin e vetes, hutohet në errësirë dhe mbetet mes rrënojave. Shpirti i tij djallëzor e fut keq në vese dhe i bën të duken të bukura punët e tij të shëmtuara. Kujtoni: Parajsa është pika e mbërritjes për ata që janë përpara në punët e mira, dhe Skëterra është fundi për ata që bëjnë teprime.

Dijeni, o krijesa të Zotit, që përkushtimi është fortesa e pamposhtur, kurse mungesa e tij është streha e dobët, që nuk i mbron dot njerëzit e saj dhe nuk i jep siguri atij që strehohet në të. Dijeni: Vetëm përkushtimi e thyen thumbin e mëkatit dhe vetëm me bindje e besim arrihet qëllimi i fundit.

O krijesa të Zotit, kijeni frikë Atë në punët që ju janë më të dashura e të shtrenjta. Se Zoti jua ka treguar udhën e së vërtetës e jua ka ndriçuar shtigjet e saj, që ju të mund të zgjidhni midis lumturisë së pafundme e ndëshkimit të përjetshëm. Prandaj mblidhni në këto ditë të vdekësisë për ditët e përjetësisë. Ju jeni informuar për zahirétë, jeni urdhëruar të ecni, dhe ju është thënë të nxitoni e të niseni. Qëndrimi juaj këtu është si i atij karvanit që pret buzë rrugës e s'e di se kur i vjen urdhri për t'u nisur. E ç'mund të bëjë në këtë botë ai që është krijuar për në botën tjetër? Ç'i duhet pasuria, përderisa do ndahet prej saj pas një kohe të shkurtër, ndërkohë që për të do mbeten më pas vetëm pasojat e saj të këqija dhe llogaria?

O krijesa të Zotit, mos e flakni të mirën që Ai ju premtoi e mos e lak-

*en-Nihaje*, vol. 4, f 156, etj).

moni të keqen që Ai ju ndaloi. O krijesa të Zotit, kijeni frikë ditën kur do jepni hesap për çfarë keni bërë; atë ditë do të ketë shumë drithërima e tmerret e saj do të mplakin dhe fëmijët.

Dijeni, o krijesa të Zotit, që vetë vetja[1322] juaj ju mban nën vëzhgim; gjymtyrët tuaj janë rojet e dëshmitarët përherë të zgjuar e të besuar, që regjistrojnë punët tuaja dhe shënojnë numrin e frymëmarrjeve tuaja. Prej tyre s'mund t'ju fshehë[1323] as terri i natës e prej tyre s'mund t'ju ndajnë as dyert e mbyllura. Sigurisht, e nesërmja është mjaft pranë së sotmes.

E sotmja merr fund me gjithçka e menjëherë pas saj vjen e nesërmja. Çdokush nga ju ka arritur pothuaj atë pjesë të dheut ku do rrijë fillikat e që do të jetë varr për të. E ç'mund të thuhet për këtë qeli të izoluar, për këtë vend të vetmuar të qëndrimit e dëbimit?! Mu sikur e kam ndër veshë zërin e bririt, tek vjen mes jush e ju urdhëron të ringjalleni, e ju shoh tek keni dalë[1324] për t'iu nënshtruar gjykimit. Tani para jush kanë rënë perdet e falsitetit[1325] dhe shfajësimet tuaja nuk kanë më vlerë. Tani ju ka dalur e vërteta sheshit dhe punët tuaja janë bërë pasoja[1326]. Prandaj, mësoni nga she-mbujt, nxirrni përfundime nga zik-zaket e jetës dhe përfitoni nga ata që ju sjellin paralajmërim.

## Ligjërata 158[1327]

### *Rreth Profetit dhe Kur'anit Fisnik*

Zoti e dërgoi Profetin[1328] kur kishte kaluar kohë pa patur profetë. Njerëzit kishin shekuj të tërë kredhur në gjumë dhe gërsheti i litarit[1329] kishte nisur të çmpleksej. Profeti erdhi me librin që përmbante dëshmimin

[1322] Subkoshienca juaj.

[1323] Bëhet fjalë për engjëjt e Zotit që regjistrojnë punët tuaja.

[1324] Nga varret tuaja.

[1325] Mosbesimi juaj te Zoti dhe Pushteti i Tij sa qetë në këtë botë.

[1326] Të atyre punëve.

[1327] Në këtë ligjëratë Imam Aliu parashikon që pas humbjes së pushtetit në Arabi, Umejjadët nuk do të ngjiten më kurrë në fuqi. Deri sot kjo profeci është vërtetuar, po të mos përmendim sundimin e gjatë të një dege të kësaj familjeje në Spanjë (por jo në Arabi).

[1328] Muhammedin.

[1329] Besimi, që profetët e tjerë kishin ndërtuar, i cili e mban njeriun të lidhur me Krijuesin e tij.

e librave[1330] që ekzistonin tashmë, si edhe dritën, së cilës i duhej shkuar pas. Ky është Kur'ani. Po t'i kërkoni të flasë, nuk përgjigjet, por jam unë që do flas për të. Dijeni që në të ka dije për ç'pritet të ndodhë, ngjarje të së shkuarës, shërim për lëngatën tuaj dhe udhëzim për çdo gjë që do të ndeshni.

**Pjesë e po asaj ligjërate rreth autokracisë dhe Umejjadëve**

Atë kohë[1331] s'ka për të mbetur shtëpi e çadër[1332] që shtypësit të mos e kredhin në mjerim e të mos i japin sëmundje[1333]. Asnjë qiellor nuk do t'u vërë veshin vuajtjeve tuaja e asnjë tokësor s'ka për t'ju ardhur në ndihmë ato ditë. Ju vet zgjodhët për kalif një që nuk ishte i përshtatshëm, dhe e vutë në një pozicion që s'ishte bërë për të. S'do kalojë gjatë, dhe Zoti do hakmerret mbi këdo që bëri të këqija, kafshatë për kafshatë e gllënjkë për gllënjkë[1334], do t'i japë të hajë kolocinth[1335] dhe të pijë mirrha e aloe[1336], do t'ia veshë brendësinë me ankth dhe lëkurën me shpatë[1337].

Ata nuk janë gjë tjetër, përveçse kafshë barre ngarkuar me mëkate dhe gamile që mbartin punë të këqija. Betohem për Atë Zot se Beni Umejjadët do ta vjellin Kalifatin si gëlbazën e vrerin[1338]. Pas kësaj, kurrë më nuk do ta shijojnë apo kujtojnë shijen e tij, për sa kohë që të ketë ditë e netë në radhë pas njëra-tjetrës.

---

[1330] Flitet për librat e Shenjta të mëparshme, si Teurati, Ungjilli, Zeburi, etj.

[1331] Në kohën e mbretërimit të Umejjadëve.

[1332] Pra kudo - si në shtëpitë e të pasurve, edhe në çadrat e të varfërve, që do të thotë se sundimi Umejjad nuk do kursejë njeri dhe do të jetë armik i gjithë shtresave shoqërore.

[1333] Fjala është për sëmundje shpirtërore, për vese e mëkate.

[1334] Me të njëjtën monedhë.

[1335] Bimë e familjes së kungullit, fryti i të cilit është tepër i hidhur e përdoret zakonisht si purgativ.

[1336] Bimë me gjethe mishtore të trasha e me majë. Në mjekësi lëngu i hidhur i kësaj bime përdoret si laksativ.

[1337] : pra, e vetmja mbrojtje e tyre do të jetë shpata dhe ata nuk do të gëzojnë asnjë lloj mbrojtjeje tjetër, as nga njerëzit, as nga shoqëria, as nga shteti, e as nga Zoti.

[1338] Pra, Kalifati do të bëhet sëmundja e tyre.

## Ligjërata 159

***Lidhur me sjelljen e mirë me njerëzit dhe me tolerancën ndaj gabimeve të tyre***

Jetova si fqinji juaj i mirë e u përpoqa të bëja për ju gjithë ç'mundesha. Unë ju çlirova nga zgjedha e poshtërimit dhe prangat e shtypjes, në mirënjohje për atë pak gjë të mirë tuajën, si dhe duke shpërfillur tërë ato punë tuaja të liga, që sytë e mi i kanë vrojtuar dhe trupi im i ka dëshmuar.

## Ligjërata 160

***Lëvdata për Zotin***

Gjykimi i Zotit është i arsyeshëm dhe i mençur. Kënaqësia e Tij sjell me vete mbrojtje e mëshirë. Zoti vendos me dije dhe fal me durim.

O Zoti im, qofsh lëvduar për çdo gjë që merr e jep e çdo gjë, me të cilën kuron e dëmton; kjo është lëvdata që Të shkon më shumë, që Të kënaq më shumë e që është më dinjitozja për Ty; lëvdatë që vjen nga i tërë krijimi Yt dhe që arrin kudo ku Ti dëshiron; lëvdatë që Të thuhet me gojën plot e pa drojë, që nuk shteron por vazhdon e që nuk ndërpritet kurrë.

**Madhështia e Zotit.**

Ne nuk e njohim realitetin e Madhështisë Tënde, por e dimë që je Përjetësisht i Gjalli dhe Ekzistenti që mban në qenie gjithçka tjetër. Ty nuk të kap as dremitja dhe as gjumi, tek Ti s'arrin dot shikimi dhe vështrimi s'të kap dot. Kurse Vet Ti shikon gjithçka dhe ia di vitet gjithçkaje. Ti kontrollon çdo gjë në Gjithësi. E shikojmë Krijimin Tënd dhe na mrekullon me Fuqinë Tënde, sepse s'e shpjegojmë dot ndryshe, veçse me autoritetin Tënd të madh; por prapë, o Zot, ajo që mbetet fshehur nga ne, që nuk e zbulon dot syri ynë e që s'e arrin dot intelekti ynë, për shkak të perdes së misterit mes nesh e saj, është shumë më e madhe sesa kaq.

Ai që çliron zemrën e tij[1339] e vret mendjen për të kuptuar se si e ngrite Fronin Tënd, si i krijove krijesat e Tua, si e bëre ajrin të rrijë pezull në qiejt e Tu dhe si e ngurtësove dheun Tënd mbi valët e ujit, do ta lodhë trurin më kot; inteligjenca e tij do sprapset, veshët do t'i mbeten të etuar dhe mendimi i përhumbur.

[1339] Nga të gjitha angazhimet e tjera.

**Pjesë e po asaj ligjërate për shpresën dhe përkushtimin ndaj Zotit**

Ai[1340] pretendon nga aq sa kupton ai, se vetëm prej Zotit mund të presë. O Zot i Madh, ai flet gënjeshtra! Sepse pritja e tij nuk duket tek veprimi i tij, kur dihet që shpresa e atij që shpreson njihet nëpërmjet veprimit të tij. Gjithë shpresat janë të tilla, përveç shpresës tek Zoti - po të jetë për gjë të padenjë, ashtu siç është e rrënjosur çdo frikë, përveç frikës nga Zoti - po të jetë e shtirur.

Ai shpreson gjëra të mëdha nga Zoti e gjëra të vogla nga njerëzit, po prapë njerëzve u bën nderime që nuk ia bën as Zotit. Pse kështu me të Madhin Zot, qoftë i lartësuar në Lavdinë e Tij? T'i jepet Atij më pak nderim nga ç'u jepet krijesave të Tij?! A frikoheni ndonjëherë mos jeni gabuar në shpresën tuaj tek Zoti? Apo s'e shikoni më si qendër të shpresës suaj? E po kështu, kur një njeri ia ka frikën një tjetri, i jep tjetrit respekte që nuk ia jep as Zotit, për shkak të asaj frike. Një i tillë e ka bërë frikën nga tjetri një farë paraje, kurse frikën e tij nga Krijuesi si një hedhje hi syve. Ky është qëndrimi i atij, të cilit kjo botë ia verbon sytë me joshjen e saj e ia skllavëron zemrën me pozicionin e saj. Ai e preferon këtë botë mbi Zotin, kështu që përulet përpara saj dhe bëhet adhurues i saj.

**Shembulli i Profetit të Shenjtë**

Sigurisht, i Dërguari i Allahut jep për ju shembuj të mjaftueshëm, si dhe prova për veset e kësaj bote, për difektet e saj dhe për bollëkun e mjerimit e të të ligave të saj, sepse ishte ai që ia dërrmoi brinjët; prehri i saj ishte përkëdhelës për të tjerët e tërë gjemba për atë. Ai u privua nga qumështi i saj dhe u ktheu shpinën zbukurimeve të saj.

**Shembulli i Musait**

Po të doni do t'ju tregoj si shembull të dytë Musain, Bashkëbiseduesin, që thoshte: "Zoti im, unë kam nevojë për çfarëdolloj gjëje të mirë, që mund të më dhurosh."[1341] Për Allah, ai i kërkonte veç bukë për të ngrënë, sepse zakonisht hante barishte të dheut e jeshillëku i tyre mund t'i shikohej në lëkurën delikate të barkut, për shkak të dobësisë e të pakësisë së mishit të tij.

[1340] Njeriu.

[1341] Kur'an, 28:24.

**Shembulli i Da'udit**

Po të dëshironi, unë mund t'ju jap si shembull të tretë Da'udin, mbajtësin e psalmeve dhe recituesin për banorët e Parajsës. Ai e kishte zakon të përgatiste me vet duart e tij shporta me gjethe palmash hurmaje dhe u thoshte shokëve e vartësve të tij: "Cili prej jush do më ndihmojë duke i blerë?" Dhe hante bukë elbi të blerë me këto pare[1342].

**Shembulli i Isait**

Po të doni do t'ju tregoj për Isain, të birin e Merjemes. Ai përdorte gurin për jastëk, vishte rroba të ashpra e hante çdo ushqim që gjente, sa herë që ndjente uri. Feneri i tij për natën ishte Hëna dhe zjami i tij gjatë dimreve të ftohta ishte vetëm Dielli. Frutat e lulet që hanin bagëtia lëndinave ishin deserti[1343] i vafteve të tij. Ai nuk kishte grua që do mund ta fuste në punë të këqija, as fëmijë që ta hidhëronin, as pasuri për t'i larguar vëmendjen, as lakmi për ta bërë me turp. Dy këmbët e tij ishin bartësit e tij e dy duart e tij ishin shërbëtori i tij.

**Ndjekja e shembullit të Profetit të Shenjtë**

Ju duhet të pasoni Profetin tuaj të pastër e të dëlirë, Zoti bekoftë atë dhe pasar-dhësit e tij. Në të gjendet shembulli për ithtarin dhe ngushëllimi për atë që kërkon ngushëllim. Njeriu më i dashur për Zotin është kush i shkon pas Profetit të Tij e ecën në gjurmët e tij. Ai s'ia hodhi kurrë sytë kësaj bote me dashuri e mori prej saj fare pak. Nga tërë njerëzit e botës, ai ishte më pak i nginjuri e me barkun më të boshatisur. Gjithë bota iu dha, po ai s'pranoi që t'i jepej. Kur mësonte që Zoti s'e donte një gjë, e urrente edhe ai; po ta quante Zoti të ulët një gjë, e quante edhe ai; po ta gjykonte Zoti të vogël një gjë, do ta gjykonte edhe ai. Në dashurofshim atë që urrejnë Zoti e Profeti i Tij e në i dhënçim rëndësi asaj që Zoti dhe Profeti i Tij s'i japin rëndësi, kjo do të sillte një ndarje të dhimbshme nga Zoti e shkeljen e urdhrave të Tij.

Profeti i Shenjtë e kishte zakon të hante ulur për dheu dhe shtrohej njësoj si skllevërit. Ai i ndreqte këpucët me duart e tij dhe i arnonte rrobat me duart e tij. Ai mund t'ia hipte një gomari të pashaluar dhe mund të ulte

[1342] Megjithëse ishte mbret dhe kishte nën urdhrat e tij një ushtri të fuqishme.

[1343] Ëmbëlsira apo fruta që hahen në fund.

edhe dikë tjetër prapa vetes. Një herë gjeti në derën e shtëpisë së tij një perde me piktura e i tha njërës prej grave të tij: "O filane, ma hiq nga sytë këtë gjë, sepse kujtohem për botën dhe joshjet e saj, po ta shikoj". Kështu e largonte ai zemrën e tij nga kjo botë dhe e dëbonte kujtimin e saj nga mendja. Donte që tundimet e saj të mbeteshin të fshehta për sytë e tij, që të mos kërkonte veshje të mira prej saj, të mos e shikonte si vend për të ndenjur, dhe të mos ushqente shpresa për të jetuar në të. Prandaj dhe e fshiu që nga mendja, e dëboi nga zemra dhe e mbajti të fshehtë nga sytë e tij. Ai që urren një gjë, duhet të urrejë shikimin e saj dhe dëgjimin rreth saj.

Në Profetin e Zotit ka gjithçka që duhet për t'ju mësuar rreth të këqijave të kësaj bote e të metave të saj, pikërisht ngaqë ka mbetur i urët së bashku me shokët e tij më të afërt e ngaqë ngasjet e kësaj bote i ndenjën larg, edhe pse u ndodhej aq pranë[1344].

Dhe tani çdo njeri mund të kuptojë me zgjuarsinë e tij, nëse Zoti e nderoi Muhammedin, apo e mori me sy të keq për një gjë të tillë. Nëse do të thuhet se Zoti e neveriti, sigurisht që mashtrohet dhe përhapet një gënjeshtër e madhe[1345]. E po të thuhet se Zoti e nderoi, duhet pranuar që Zoti ka turpëruar ca të tjerë, të cilëve u ofroi të mirat e kësaj bote pa ia ofruar atij, që për Të ishte më i afërti i të gjithë njerëzve.

Prandaj duhet shkuar pas Profetit, të ecim në gjurmët e tij dhe të futemi përmes portës që hapi ai, ndryshe s'mund të jemi të sigurtë nga rrënimi. Sigurisht Zoti e bëri Muhammedin masë për Ditën e Gjykimit, bartës të lajmeve të reja rreth Parajsës, si dhe paralajmërues të shpagimit. Ai e la këtë botë i uritur, po në tjetrën u fut i siguruar. Ai s'vuri asnjë gur mbi një tjetër[1346] tërë jetën e tij, deri sa u largua e iu përgjigj thirrjes së Zotit. Sa i madh është bekimi i Zotit, i Cili na bekoi me Profetin si prijës që e pasojmë dhe si një udhëheqës, pas të cilit mund të ecim.

**Shembulli vetjak**

Për Allah, unë kam vënë në këmishën time kaq shumë arna, saqë tani ndihem i turpëruar përpara arnuesit. Më pyeti njëri, nëse do ta ndërroja apo

[1344] Me botën.

[1345] Sepse është fakt hisorik që ai ishte nga një familje mjaft e pasur dhe gruaja e tij, Hatixheja, ishte nga gratë më të pasura të Arabisë. Më vonë Muhammedi u ngrit në pozicionin e prijësit dhe sundimtarit të shtetit Arab.

[1346] Për të bërë ndonjë shtëpi.

jo, e unë i thashë: "Largohu prej meje!"

Njerëzit e shohin avantazhin e udhëtimit nëpër natë vetëm në të aguar. Dhe vetëm atëhere flasin për të me zë të lartë.

## Ligjërata 161

*Lidhur me dërgimin e Profetit*

Zoti e nisi Profetin me dritë vezullonjëse[1347], argument të qartë[1348], rrugë të hapur[1349] e libër udhërrëfyes[1350]. Fisi i tij është fisi më i mirë dhe origjina e tij nga më e mira pemë, me degë të zhvilluara mirë e të ngarkuara me fruta të bollshme[1351]. Meka ishte vendi ku u lind, po migroi në Medinë, prej nga emri i tij u ngjit lart dhe zëri i tij u dëgjua në të katër anët.

Zoti e nisi me argumente të mjaftueshme[1352], arsyetim bindës[1353] e lajme ndreqëse[1354]. Përmes tij, Zoti zbuloi rrugët që ishin harruar dhe shkatërroi risitë që ishin futur. Përmes tij, Ai shpjegoi urdhrat e hollësishme. Tani kushdo që pranon një besim tjetër nga Islami, e ka vulosur mjerimin e tij; shkopi ku ai mbështetet e ka marrë të krisurën dhe fati i tij do të jetë në zgrip. Fundi i tij do të jetë hidhërim i pafund e ndëshkim i mundimshëm.

**Nxjerrja e mësimeve nga kjo botë**

Unë besoj në Zotin me besimin që më përul përpara Tij, dhe kërkoj udhëheqjen e Tij për në rrugën që më çon në Parajsën e Tij e vendin e kënaqësive të Tij. Prandaj ju këshilloj, o krijesa të Zotit, të ushtroni frikën nga Zoti e t'i bindeni Atij, sepse kjo çon në shpëtimin e nesërm dhe në çlirimin e përjetshëm. Ai ju paralajmëroi[1355] e këtë e bëri me themel. Ai ju bindi[1356] dhe këtë e

1347 Vetë Imam Aliu.

1348 Ligjet dhe doktrina e Islamit.

1349 *Sunnet*i, praktikat e sjelljeve e të veprimeve të Profetit.

1350 Kur'ani.

1351 Me Ehl-i Beitin e punët e mësimet e tyre të mira.

1352 Për të vërtetuar profetësinë e tij.

1353 Për të paralajmëruar njerëzit për rrjedhojat e jetës së jetuar në mëkat.

1354 Me fenë, e cila duhet të largojë nga shoqëria çdo mëkat, ves, krim apo mungesë devocioni.

1355 Për ndëshkimin.

1356 Për nevojën e përqafimit të virtytit.

bëri me sukses. Ai jua shpjegoi këtë botë, shkëputjen e saj nga ju, shpërbërjen e saj e paqëndrueshmërinë e saj. Prandaj qëndroni larg joshjeve të saj, sepse shumë pak syresh do t'ju shoqërojnë. Kjo botë është më e afërta me mospëlqimin e Zotit e më e largëta nga kënaqësia e Tij.

Kështu pra, mbyllni sytë, o krijesa të Zotit, e mos i shihni hallet e angazhimet e saj, sepse jeni të sigurtë për ndarjen prej saj dhe për kushtet e paqëndrueshme të saj. Kini frikë prej saj me tërë mend, si ai që lufton për jetë a vdekje kundër helmit të saj, dhe nxirrni mësim nga ç'kini parë në vendet[1357] ku janë ata që jetuan para jush, nga shpërbërja e këllqeve e të kyçeve të tyre, nga kalbja e syve dhe veshëve të tyre, nga bjerrja e nderit e prestigjit të tyre dhe nga zhdukja e kënaqësive e pasurive të tyre. Afërsia me fëmijët e tyre u ndërrua me largësi dhe bashkëshortësia e të martuarve u shkëmbye me ndarje. Ata nuk i mburren më njëri-tjetrit, as u japin fëmijëve ekzistencë, as e takojnë më njëri-tjetrin dhe as jetojnë si gjitonë të njëri-tjetrit. Prandaj kini frikë, o krijesa të Zotit, me frikën e atij që e ka veten nën kontroll, që di t'i vërë pasionet nën fré e që kupton me intelektin e tij. Puna është fare e qartë, flamuri është ngritur dhe rruga është e rrafshët dhe e drejtë.

## Ligjërata 162

***Një Beni Esed, bashkëpunëtor i Imam Aliut, pyeti si qëndronte puna që populli e kishte privuar nga pozita e tij, ndonëse e meritonte më shumë nga të gjithë të tjerët. Imam Aliu dha këtë përgjigje:***

O vëlla i Beni Esedit. Qingla[1358] jote është liruar sepse s'është shtërnguar mirë. Sidoqoftë, ti gëzon afërsi përmes krushqisë[1359], pra ke dhe të drejtën për të më pyetur; dhe meqë më pyete, dëgjomë: Lidhur me padrejtësinë që na është bërë në këtë çështje, ne ishim më të lartët në pikëpamje të origjinës dhe më të afërmit në raportet familjare me të Dërguarin e Allahut; pra, ky ishte një veprim egoist nga ca zemra lakmitare, ndërkohë që ca të tjera

1357 Varret.

1358 Rrip lëkure që lidhet duke kaluar nën barkun e një kafshe barre, nënbarkëz, që shërben për të bërë të qëndrueshme ngarkesën gjatë lëvizjes së saj. Me përdorimin e kësaj fjale aludohet për karakterin sipërfaqësor e të paqëndrueshëm të dijeve të pyetësit.

1359 Bëhet fjalë për faktin që njëra nga gratë e Profetit të Shenjtë vinte nga i njëjti fis i Beni Esedëve.

s'i kushtuan kësaj pune[1360] kujdesin e duhur. Arbitër është Zoti e tek Ai do rikthehemi Ditën e Gjykimit.

*Të mbyllet kjo punë e të harrohet; gjithsesi,*
*mjaft na prishi gjak e nerva tërë kjo histori*[I]

Ejani të shikoni të birin e Ebu Sufianit[1361]. Koha më ka bërë të qesh[1362] pasi kisha qarë më parë[1363]. S'është për t'u habitur, për Atë Zot! Ajo që i kalon të gjitha çuditë e që e ka mbushur kupën e padrejtësive, është fakti që këta njerëz, pasi u bënë zotër të një vendi të pasur me punët e tyre të ndyra, u përpoqën të shuanin dritën e Zotit nga llampa e Tij dhe të pëgërnin burimin që ushqen liqenin e Tij me ujë të kthjellët, duke futur në të ujëra të molepsura me sëmundje[1364]. Po qe se do të largohen mospajtimet e mundimshme midis nesh, unë do t'i marr në rrugën e së vërtetës; përndryshe,

**"mos të të vijë keq për ta. Zoti e di se ç'janë duke bërë."**

(Kur'ani, 35:8).

---

[I]Ky është vargu i një vjershe të poetit të famshëm arab Imran el-Kais. Vargjet e tjera janë:

*Ik'n e vanë ato devera,*
*kot që bëni për to zhurmë*
*hapni sytë për të tjerat,*
*mos ju zhduken pa lënë gjurmë.*

Ngjarja në qendër të tyre është kjo: Kur u vra Haxher Kindi, babai i Imran el-Kaisit, ky i fundit vizitoi fise të ndryshme Arabe për të marr hak për babain me ndihmën e tyre. Ndër të tjerë ndaloi edhe tek një Beni Xhediles, por e ndjeu veten të pasigurtë dhe u largua prej tij e shkoi tek Halid bin Sadusi. Ndërkohë një burrë nga Beni Xhedile, i quajtur Baes bin Khuveisi, grabiti disa deve të tij. Imran el-Kaisi iu ankua për këtë gjë strehuesit të tij dhe i kërkoi t'i jepte

---

[1360] Ka parasysh veten. Dihet që gjatë kohës që në Sakife Beni Sade vendosej se kush do të ishte kalif, Imam Aliu gjykoi më me rëndësi ritet funerale të Profetit të Zotit

[1361] Mu'avien.

[1362] Me veprimet dhe qëndrimet groteske e prej budallai për hir të gjërave tokësore e të përkohshme, siç janë lavdia dhe salltanetet.

[1363] Për fatin e Islamit e të muslimanëve.

[1364] Fjala është për risitë që u futën në fé dhe për shtrembërimet e normave fetare nga Mu'avia.

gamilet e tij femra në vend të deveve që i kishin marrë. Halidi shkoi tek Beni Xhedilet dhe kërkoi t'i kthenin gamilet e mikut të tij, por ata iu përgjigjën që ai nuk ishte as mik, dhe as nën mbrojtjen e tij. Atëhere Halidi u betua që ai ishte miku i tij dhe u tregoi gamilet e tij femra, që i kishte marrë me vete si garanci. Më në fund i premtuan t'ia kthenin, por në vend të kësaj, i grabitën edhe gamilet e tjera. Një version tjetër i ngjarjes thotë se ata ia kthyen devetë Halidit, por ky i mbajti për vete e nuk ia dha Imran el-Kaisit. Kur e mori vesh këtë ngjarje Imran el-Kaisi, bëri disa vjersha, nga të cilat kjo është njëra. Kuptimi i saj është ky: Lërini devetë e grabitura, po le të marrim vesh ç'u bë me gamilet e tjera.

Duke recituar këto vargje, Imam Aliu synonte të thoshte: "Tani që ndodhemi në luftë me Mu'avien duhet të merremi me këtë punë dhe ta lëmë mënjanë diskutimin e padrejtësive të shkaktuara nga uzurpatorët e të drejtave të mia. Tashmë ka ikur ajo kohë, prandaj le të merremi me problemet e së tanishmes. Diskutoni ngjarjet e kohës e mos e mundoni veten për gjëra të shkuara."

Imam Aliu u përgjigj në këtë mënyrë, sepse kjo pyetje bëhej kur ishte në zhvillim e sipër beteja e Siffinit dhe lufta bënte kërdinë e gjakderdhja kishte arritur kulmin.

## Ligjërata 163

### *Lidhur me cilësitë e Zotit*

Lavdi i qoftë Zoti, Krijuesit të njerëzve, Atij që mpiksi dheun, bëri që të rrjedhin lumenjtë dhe rriti bimësi në pllaja. Parësia e Tij s'ka fillim, as përjetësia e Tij përfundim. Ai është i Pari që nga pafundësia. Ai është i Përjetshmi përtej çdo caku. Kokat përulen përpara Tij e zemrat adhurojnë Njëshmërinë e Tij. Ai ua përcaktoi kufijtë[1365] gjërave kur i bëri, duke i ndenjur larg ngjasimit me to.

Imagjinata nuk mund ta përkufizojë me kufijtë e lëvizjes, as me gjymtyrët e ndijimet. Për Atë nuk pyetet dot 'nga?', as i caktohet kufi kohor duke thënë 'deri'. Ai është i qartë, por s'thuhet 'çfarë'. Ai është i fshehur, po s'thuhet dot 'ku'. Ai nuk është trup, që të vdesë, as është i mbështjellë në ndonjë gjë, që do të mund ta përmbante. Ai nuk është pranë gjërave përmes prekjes dhe as është i largët prej tyre përmes ndarjes.

Për Atë s'është e fshehtë çfarë shohin sytë tanë, as përsëritja e fjalëve,

[1365] Vetitë, format dhe funksionet; të gjitha këto cilësi përbëjnë kufij për një objekt ose qenie; gjithë objektet e qeniet janë programuar që të ekzistojnë brenda këtyre kufijve.

pamja e mjegullt e kodrave, vargu i gjurmëve të këmbëve në natën pis të zezë e mugun gri, dhe as vendet ku hëna e shndritshme derdh dritën apo ku zgjohet dielli rrezear, duke u ngritur lart e shfaqur prapë e prapë përmes shkëmbimit të kohës dhe të periudhave, dhe përmes afrimit të natës dhe largimit të ditës në vazhdim.

Ai është matanë çdo skaji e kufiri e përtej gjithë shifrave e llogarive. Ai qëndron më lart se ç'mendojnë ata që e shohin të fundëm, më lart se cilësitë e masës, gjymtyrët e banimi në shtëpi apo vendbanim, sepse caqet janë bërë për krijimin dhe u janë caktuar të tjerave gjëra, por jo Zotit, kurrsesi.

**Zoti si origjinë e gjithçkaje**

Ai s'i bëri gjërat nga një materie e përjetshme, as sipas modelesh ekzistuese në çdo kohë; çdo gjë që Ai bëri është bërë pa plane, vetëm me Mençurinë e Tij supreme dhe me Forcën e Tij parashikuese. Ai u fiksoi gjërave kufij e u dha formë, dhe forma që u dha ishte më e mira. Asgjë nuk mund të mos i bindet Atij, edhe pse kjo bindje s'i sjell Atij asnjë dobi. Ai di për ata që kanë vdekur në të shkuarën njësoj si për ata që jetojnë akoma. Dijet e Tij për gjërat në qiejt e lartë janë po aq të thella e gjithëpërfshirëse, sa dijet e Tij për gjërat në gji të dheut.

**Pjesë e po asaj ligjërate për krijimin e njeriut dhe kërkesat e jetës**

O krijesa të krijuara mjeshtërisht, të ushqyera e përkujdesura në terrin e enës mëmësore, pas perdeve radhë-radhë! Pikënisja juaj është esenca e baltës[1366], pastaj u vendosët në atë vend të qetë për një periudhë të njohur[1367] e të urdhëruar kohe. Ju lëviznit si një embrion në barkun e nënave tuaja, pa iu përgjigjur thirrjeve e pa i dëgjuar zërat. Pastaj u nxuarrët nga vendi juaj i qëndrimit në një vend që ju nuk e njihnit, pa patur asnjë dijeni për rrugët, se si mund të nxirrnit dobi prej tij. Kush, pra, ju udhëhoqi për gjetjen e ushqimit në gji të nënës, kush ju mësoi për të vendosur atë që kërkonit e synonit, sa herë që kishit nevojë? Medet! Ai që nuk është i aftë të kuptojë cilësitë e qenies me formë dhe me gjymtyrë[1368], është edhe më i paaftë për të kuptuar cilësitë e Krijuesit. Sepse Zoti nuk mund të kuptohet përmes tiparesh që janë caktuar vetëm për krijesat e Tij.

[1366] Kur'ani, 23:12.

[1367] Kur'ani, 77:21-2.

[1368] Cilësitë e vetes së vet.

## Ligjërata 164

***Populli dërgoi një përfaqësi tek Imam Aliu që t'i ankohej kundër Uthmanit. Ata i kërkuan të fliste me të në emër të tyre dhe ta paralajmëronte për të mirën e tyre. Imam Aliu e takoi Uthmanin[1] dhe i tha:***

Njerëzit më kanë ardhur e më kanë kërkuar të jem ndërmjetës midis tyre dhe teje; por, për Allah, unë nuk e di se ç'duhet të të them. Unë nuk di asgjë që ti nuk e di dhe as mund të të njoh me ndonjë gjë, për të cilën s'ke dijeni. Sigurisht, ti di çfarë dimë ne[1369], e ne s'kemi mësuar gjë të re, që të ta themi, as kemi marrë gjë vesh në konfidencë, që të të njohim me të. Ti ke parë si kemi parë ne, e ke dëgjuar si kemi dëgjuar ne. Ti ke ndenjur në shoqërinë e Profetit të Zotit, si kemi ndenjur edhe ne. Ibn Ebi Kuhafe[1370] dhe Umer bin Khatabi nuk ishin më të përgjegjshëm se ti për të vepruar me drejtësi, përderisa ti je më i afërm se ata të dy me Profetin e Zotit për nga fisi; veç kësaj, ti ke me të marrëdhënie përmes martesës, gjë që ata nuk e kishin.

Prandaj kije frikë Zotin për vetë veten tënde, se, për Allah, ty nuk po të marrin për dore, sikur të ishe i verbër, dhe as po të mësojnë gjë, sikur të ishe injorant[1371]. Rrugët janë të qarta dhe flamujt e besimit janë ngulur mirë. Duhet ta dish që njeriu më i shquar përpara Zotit është prijësi i drejtë, që udhëhiqet vet nga Zoti dhe udhëheq edhe të tjerët në Islam. Ai u përmbahet rrugëve të sprovuara të përvojës së Profetit dhe s'i pranon risitë që futen tinazi në fé. Rrugët e Profetit janë të qarta dhe i kanë të caktuara një herë e mirë parimet bazë të qeverisjes së mirë. Sigurisht, njeriu më i keq përpara Zotit është prijësi i padrejtë, ai që i është futur një rruge të gabuar e që fut në të pas vetes dhe të tjerët. Ai nuk e përfill *Sunnet*in e pranuar dhe u jep krahë reformave të ndaluara. Kam dëgjuar Profetin e Zotit të thoshte: "Prijësi i padrejtë do të paraqitet Ditën e Gjykimit pa njeri që ta mbështesë apo të japë shfajësime në favor të tij; pastaj do flaket në Ferr, në një vorbull ndëshkimesh, që do ndërrohen njëri pas tjetrit, deri sa të gjendet ndëshkimi që meriton".

Unë të përgjërohem për Atë Zot, që të mos jesh ti prijësi që do të vritet nga populli. Sepse është thënë: "Do vritet një prijës i popullit. Pas kësaj në

[1369] Ka parasysh veten.

[1370] Kalifi i Parë.

[1371] Harresa, verbëria dhe padija nuk mund të jenë justifikime për gjithë sa kanë ndodhur, sepse gjërat janë të qarta.

gji të tij do të shpërthejnë grindje e luftëra deri në Ditën e Gjyqit. Ai do t'i ngatërrojë punët e tyre e do të mbjellë trazira në gjirin e tyre. Si rezultat, ata nuk do të jenë në gjendje të dallojnë të vërtetën nga e gabuara e do luhaten si ato dallgët e ujit e do çoroditen fare". Ti s'duhet ta bësh veten kafshë barre për Merwanin, që ai të të tërheqë ku të dojë, edhe pse je më i moshuar dhe ke më përvojë.

**Atëhere Uthmani iu përgjigj Imam Aliut**

"U thoni njerëzve të më japin kohë që të mund të merrem me rregullimin e ankesave të tyre."

**Imam Aliu i tha**

"Sa i takon Medinës s'ka probleme kohe. Për zonat më të largëta mund të marrësh aq kohë sa do duhet për të çuar urdhrat."

---

[1]Të lodhur nga padrejtësitë e qeverisjes e zyrtarëve të Kalifatit të Uthmanit, muslimanët u mblodhën në Medinë për t'iu ankuar bashkëpunëtorëve të vjetër të Profetit. Ata shkuan tek Imam Aliu në mënyrë paqësore dhe i kërkuan që të takonte Uthmanin e ta këshillonte që të mos shkelte të drejtat e muslimanëve dhe t'u jepte fund trazirave, që po shkaktonin rrënimin e popullit. Pas kësaj Imam Aliu shkoi tek Uthmani dhe me këtë rast mbajti këtë fjalë.

Për ta bërë më të pranueshme hidhësinë e paralajmërimit, në fillim Imam Aliu përdori një mënyrë të foluri, që i ngjallte bashkëbiseduesit sens përgjegjësie, duke e orientuar drejt përmbushjes së detyrave të tij. Evokimi i përkatësisë së tij në shokët e afërt të Profetit, i pozicionit të tij personal dhe i lidhjeve farefisnore me Profetin në raport me dy kalifët e mëparshëm, kishte për qëllim që ta bënte të reflektonte për detyrimet e tij; por është fare e qartë që ky nuk ishte një rast për t'i thurur Uthmanit lavde e s'mund të gjykosh për këtë duke u nisur nga fakti që gjithë biseda, veç pjesës së saj të fundit, tingëllon si një lëvdatë për sukseset dhe meritat e tij. Qysh në fillim të saj thuhet qartë që Uthmani e kishte bërë me qëllim gjithçka, që asgjë nuk ishte bërë pa dorën e dijeninë e tij, e që ai nuk mund të mbahej i papërgjegjshëm për gjendjen, ngaqë gjoja mund të mos kishte qenë i informuar. Nëse mund të shihet si shquarje e Uthmanit zbatimi prej tij i një linje, që e kishte futur në rrëmujë të gjithë botën Islame, ndonëse kishte qenë shok e besnik i Profetit dhe njeri që kishte dëgjuar e ndjekur porositë e tij, që kishte vëzhguar sjelljet e tij dhe që kishte qenë i njohur dhe me urdhrat e Islamit, atëhere e vetëm atëhere ky qortim kaq i ashpër do mund të merrej si lëvdatë. Dhe nëse këtu nuk shihet asnjë vepër e shquar, atëhere s'ka se si kjo bisedë të merret si lavdërim. Në fakt serioziteti i fajeve të Uthmanit

dëshmohet pikërisht nga këto fjalë që pretendohet se janë lavde. Një krim i kryer nga injoranca dhe padija nuk është aq serioz sa pesha që i shton seriozitetit të tij bërja e një krimi me dije e vetëdije të plotë. Mund të shfajësohet një njeri që pengohet natën e errët ngaqë s'i njeh të përpjetat e tatëpjetat e një rruge, por jo ai që vritet dhe gjakoset m'u në mes të ditës, ndonëse e njeh rrugën si në pëllëmbë të dorës. Nëse këtij njeriu i thuhet që sytë i kishte në vend dhe që i njihte, përveç kësaj, edhe ngritjet dhe uljet e rrugës, kjo nuk do të thotë se është lavdëruar gjerësia e dijeve e mprehtësia e vështrimit të tij, përkundrazi. Qëllimi është të dalë qartë që ai nuk i vuri re gropat, edhe pse me sy, dhe që ai s'ka ecur siç duhet. Kjo është njësoj si t'i thuhej, se për të është njësoj si me sy si pa sy, dhe si me dije edhe me padije.

Lidhur me këto pretendime, rëndohet shumë te fakti që Profeti i kishte dhënë për grua të dy vajzat e tij njëra pas tjetrës, Rukijen dhe Ummi Kulthumen. Por përpara se ta quajmë një gjë të tillë si arsye për shquarje, duhet analizuar natyra e vërtetë e pozitës së Uthmanit në këtë çështje. Historia provon se Uthmani nuk e gëzonte nderin e të qenit i pari, në këtë pikëpamje. Para se të bëheshin gratë e tij, Rukija e Ummi Kulthumja kishin qenë martuar me dy bijtë e Ebu Lehebit[1372], dhe pikërisht me Utben dhe Uteiben, të cilët, megjithëse dhëndurrë të Profetit, nuk numëroheshin midis njerëzve më me emër të periudhës së para-profetizimit. Pra, si mund të shikohet një gjë e tillë si arsye për t'u shquar, pa patur asnjë meritë tjetër personale, përderisa nuk ekziston asnjë autoritet që do mund t'i jepte rëndësi kësaj lidhjeje të tij? Në fakt kësaj çështeje nuk i ështe dhënë ndonjë rëndësi e atillë, që do mund ta përligjte disi konkurrencën mes Uthmanit dhe ndonjë personaliteti tjetër të lartë. Ajo nuk ka qenë aspak e tillë që ta shquante pozicionin e Uthmanit, aq sa ta bënte më të përshtatshëm për t'u zgjedhur; dhe as rezulton që këto dy gra të kenë patur ndonjë vend me rëndësi në histori dhe traditë, apo të kenë ndonjë biografi të shquar, fakte këto që do mund t'i jepnin rëndësi, pra dhe shquarje të veçantë, kësaj lidhjeje të tyre me Uthmanin. Nëse martesa e këtyre dy bijave të Profetit me Utben dhe Uteiben në periudhën e paraprofetizimit është konsideruar e ligjshme, sepse atë kohë martesa me të pafetë nuk ishte shpallur ende e paligjshme, e njëjta gjë mund të thuhet dhe për rastin e Uthmanit e për pranimin e Islamit prej tij; sepse dihet që ai e kishte shqiptuar Kelime Shehadetin, por Islamin e kishte pranuar vetëm së jashtmi. Si e tillë, kjo martesë mund të mbahet si një provë e Islamit të tij sa për sy e faqe, por prej saj nuk mund të provohet asnjë arsye tjetër për nderim.

Nga ana tjetër nuk pranohet nga të gjithë që këto dy vajza ishin bija të vërteta të

[1372] Në kohën para-Islamit, të dy vajzat ishin në moshë madhore e ishin martuar me dy nga djemtë e Ebu Lehebit. Kur Profeti i Shenjtë filloi të predikonte Islamin, Ebu Lehebi i urdhëroi djemtë të ndaheshin. Pas divorcit, njëra prej tyre u martua me Uthmanin dhe, pas vdekjes së saj, me të u martua edhe vajza tjetër.

Profetit të Zotit, sepse ka një grup që e mohon qenien e tyre si të tilla e i konsideron ato si të bijat e Halas, motrës së Hatixhes, ose bija të burrit të saj të mëparshëm. Kështu për shembull, Ebu'l-Kasim Kufi (352 A.H.) shkruan:

> Pak kohë pasi i Dërguari i Allahut u martua me Hatixhen, vdiq Hala duke lënë dy vaj-za, njëra e quajtur Zeineb e tjetra e quajtur Rukije; që të dyja ato u edukuan nga Profeti dhe Hatixheja, që u kujdesën për to; dhe ishte zakon përpara Islamit, që një fëmijë i njihej atij që e kishte edukuar. (*Kitab ul-Istigsa'*, f. 69).

Ibn Hishami ka shkruar si më poshtë për fëmijët e Hatixhes:

> Përpara martesës me Profetin, ajo ishte martuar me Ebi Hala bin Malikun. Ajo solli për të në jetë Hind bin Ebi Halan e Zeineb bin Ebi Halan. Përpara martesës me Ebi Halan ajo kishte qenë gruaja e Atik bin Aez bin Abdullah bin Umer bin Makhzumit dhe kishte sjellur për të në jetë Abdullahun e një vajzë. (*Sire*, nga Ibn Hisham, Vol. 4, f. 293).

Kjo tregon se Hatixheja kishte dy vajza përpara se të martohej me Profetin dhe se, sipas të gjitha gjasave, ato do të quheshin bijat e tij e se ata, me të cilët do të martoheshin, do të quheshin dhëndurrët e tij; ndërkaq pozicioni i lidhjes së tyre do duhej të ishte i njëjtë me atë të vajzave që ishin bija të vërteta të tij. Por, përpara se ky fakt të konsiderohet si një çështje krenarie, do duhej parë statusi real i vajzave dhe do duhej hedhur një sy edhe në sjelljen e Uthmanit. Lidhur me këtë, Imam Bukhari përmend këtë hadith në *Sahih*un e tij:

> Enes bin Maliku tregon: "Ne ishim të pranishëm në rastin e varrimit të vajzës së Profetit, ndërkohë Profeti rrinte ulur pranë varrit të saj. Unë shikoja se si i rridhnin lotët breshër nga sytë. Pastaj tha: 'Ka njeri këtu që s'ka bërë mëkat natën e shkuar?' Ebu Talhai[1373] tha: 'Unë'. Atëhere Profeti i Shenjtë tha: 'Atëhere futu ti tek varri'. Si pasojë ky u ul poshtë në varr". (*Sahih*, Bukhari, Vol. 4, f. 236).

Komentatorët nënvizojnë se me fjalën 'mëkat' Profeti i Shenjtë kishte parasysh kryerjen e raporteve seksuale. Me këtë rast Profeti i Shenjtë zbuloi jetën e Uthmanit në familje e ia ndaloi të zbriste poshtë në varr, megjithëse ishte një tipar i shquar i karakterit të Profetit të Shenjtë, që të mos turpëronte dhe poshtëronte njeri duke bërë publike jetën e tij intime. Ai i njihte të metat e të tjerëve e i toleronte e bënte sikur s'i vinte re; por pisllëku i këtij rasti ishte i tillë, sa e pa të udhës ta çnderonte para tërë turmës. Fakti që atë natë Uthmani kishte kryer marrëdhënie seksuale, tregonte qartë se ai nuk provonte asnjë pikëllim për vdekjen e së shoqes[1374] e se nuk i bënte

[1373] Zejd ibn Sahl el-Ensari.

[1374] Umm Kulthumja.

përshtypje që kjo vdekje i ndërpriste një lidhje me Profetin e Shenjtë[1375]. Pikërisht kjo është arsyeja që Profeti i Shenjtë e privoi nga një e drejtë dhe nder që i takonte vetëm atij. (el-Bukhari, *es-Sahih*, Vol. 2, f. 100-1, 114; Ahmed ibn Hanbel, *el-Musned*, Vol. 3, f. 126, 228, 229, 270; el-Hakim, *el-Mustedrek*, Vol. 4, f. 47; el-Bejhaki, *es-Sunen ul-kubra*, Vol. 4, f. 53; Ibn Sa'd, *et-Tabakat el-kebir*, Vol. 8, f. 26; es-Suhejli, *er-Rawd ul-unuf*, Vol. 2, f. 107; Ibn Haxhar el-Askalani, *el-Isabeh*, Vol. 4, f. 489 dhe *Fet'h ul-bari*, Vol. 3, f. 122; el-Ajni, Umdat ul-keri, Vol. 4, f. 85; Ibn ul-Athir, *en-Nihajeh*, Vol. 3, f. 276; Ibn Manzur, *Lisan ul-Arab*, Vol. 9, f. 280-281; ez-Zabidi, Taxh ul-arus, Vol. 6, f. 220).

## Ligjërata 165

***Duke përshkruar krijimin e mrekullueshëm[1376] të Palloit***

Zoti ka krijuar qenie të mrekullueshme, midis tyre dhe gjallesa e jo gjallesa, të lëvizshme e të palëvizshme. Ai dha përmes tyre prova të qarta për fuqinë e Tij krijuese e fine e për pushtetin e Tij të madh, që i bën mendjet të përulen përpara Tij në shenjë nënshtrimi dhe nderimi. Argumentet e Njëshmërisë së Tij janë të mahnitshme. Shikoni vetëm zogjtë që ka krijuar sa të ndryshëm janë - zogj që jetojnë në brazdat e tokës e në brigjet e lumenjve, në zgavrat e grykave të larta dhe në majat e maleve.

Ata kanë lloje krahësh e tipare të ndryshme dhe veprojnë e sillen siç ua ka shkruar Fuqia Hyjnore e flatrojnë në hapësirën e pamatë të qiellit ashtu

[1375] Sepse nuk do të ishte më dhëndërr i tij.

[1376] Në këtë ligjëratë Imam Aliu tërheq vëmendjen drejt çudive të krijimit dhe përsosmërisë që Zoti u ka dhënë krijesave në sferën përkatëse të ekzistencës. Ai jep si shembull palloin dhe përshkuan bukuritë e ndryshme të trupit të tij, duke nënvizuar që të gjitha format e jetës janë shfaqje mahnitëse të artit mjeshtëror të krijimit të jetës. Disa kritikues dashakeqë të Imam Aliut e paraqitin botëkuptimin e tij si krejt pesimist dhe asketik, sikur ai e shikonte këtë botë e gjithçka që lidhej me të si diçka ku nuk mund të gjeje asgjë të bukur, tërheqëse, shpresëdhënëse e shlodhëse dhe pa asnjë mundësi për të jetuar i lumtur në të, qoftë edhe për pak kohë. Kjo ligjëratë dhe shumë të tjera si kjo i përgënjeshtrojnë interpretime të tilla. Ato na tregojnë se Imam Aliu e donte natyrën. Atij i pëlqente të zhytej e të thellohej në të, ai mrekullohej nga arti i derdhur në të, nga dija që ajo zbulonte dhe pushteti i Zotit mbi materien dhe energjinë, që mund të gjente ilustrime të shumta në natyrë. Në të gjitha këto, ai shikonte Veprën e Arkitektit të Madh të të gjithë Universit. Atij i pëlqenin mrekullitë e natyrës, që e bënin ta lëvdonte Zotin edhe më shumë për Madhështinë dhe Fuqinë e Tij. Ajo që ai përçmonte dhe nuk pëlqente ishte bota e mbushur me vese e praktika mëkatare, bota ku nuk kishte drejtësi të vërtetë, barazi apo shpërndarje të paanshme të mundësive. Ai e urrente këtë botë me një forcë që nuk njeh të dytë në historinë e njeriut e i këshillonte dhe të tjerët ta urrenin e të mbanin parasysh që jeta e saj, e mirë apo e keqe qoftë, është e vdekshme, prandaj s'duhet shkuar me vese dhe poshtërsira.

siç deshi Ai. Ai i pruri në qenie nga mosqenia me forma të jashtme të çuditshme, dhe i ngjizi me kyçe e kocka të veshura me mish. Disave prej tyre nuk u dha fluturim të kollajshëm, për shkak të trupave të tyre të rëndë, por i lejoi t'i rrihnin krahët vetëm për lartësi të vogla mbi tokë. Ai u dha veshje me ngjyra të ndryshme me Fuqinë e Tij elegante e të stërholluar e me Pushtetin e Tij krijues.

Midis tyre, disa janë ngjyrosur me një nuancë të vetme, sa duket sikur në të gjithë trupin e tyre nuk mund të gjesh vend për ndonjë nuancë tjetër, por ka edhe të tjerë që nuancohen brenda një ngjyre të vetme dhe që kanë në qafë unaza me ngjyra, që dallojnë në një sfond të përgjithshëm.

**Për palloin**

Por më mahnitësi midis tyre në pikëpamje të krijimit është palloi, që Zoti e krijoi me trup të fortë e të rregullt, me përmasa simetrike e me bisht të gjatë e të mrekullueshëm, duke kombinuar me art të paarritshëm nuanca ngjyrash mahnitëse, me krahë, fundet e të cilëve shtresëzohen mbi njëri-tjetrin dhe bëhen të padepërtueshëm. Kur i qaset femrës, e shpalos bishtin e mbledhur dhe e ngre lart si velën e anies kur e tendos detari, derisa sfondi i tij ia rrethos kokën si një brerore. Ai ndihet krenar me nuancat e tij e krekoset me lëvizjet e tij. Çiftimin e bën si gjel, duke i kërcyer femrës për ta mbarsur si ata meshkujt energjikë dhe epshorë gjatë përleshjes.

Të gjitha këto po ua them se i kam parë vet, ndryshe nga ato që tregohen sipas rrëfimeve të dëgjuara, apo si bestytni e disa njerëzve, të cilët mendojnë se ai e fekondon femrën me anë të një pike loti, që i rrëshqet nga syri e i qëndron mbi kapakë, prej nga femra e gëlltit dhe shtron, pas kësaj, vezë të mbarsura. Kjo është përrallë jo më pak fantastike se çiftimi i korbave përmes sqepit ndërkohë që kojnë njëri-tjetrin.

Kujtoni pendët e tij si shufra argjendi me rrathët e mrekullueshëm dhe puplat diellore, që mbijnë nëpër to si ar i kulluar përzier me copra smeraldi gjelbërosh. E nëse ju kënaqin më shumë stolitë që rrit toka, mund t'i përqasni me buqeta lulesh mbledhur nëpër pranverë. E po t'i krahasonit me veshje, do mund të thuhej se janë si ato shamitë lara-lara Jemenase, e si rrobat me figura të qëndisura me fije ari e argjendi. E po t'i krahasonit me zbukurime e stolira, janë margaritarë të ngjyrave të ndryshme, rrethuar me sumbulla ari e argjendi.

Palloi çapit me mburrje e krenari, tund bishtin e krahët e tij të shpalosur dhe kënaqet duke admiruar elegancën e veshjes së tij e nuancat e gjerdanit të

tij plot gurë të çmuar. Po kur u hedh një sy kërcinjve, gërthet me zë të mjerueshëm e qahet i dëshpëruar thellë për këmbët që s'i shkojnë fare trupit të tij, sepse i ka të holla si të gjelave të kryqëzuar indo-persianë. Në fund të kërcirit i ndodhet një çapua dhe aty ku ka vendin e krifës, ka një tufë me pupla të larme jeshile. Qafa i fillon në formën e një kupe dhe shtrirja e saj deri tek barku ka një nuancë si ajo që përdorin në Jemen për ngjyrimin e flokëve, apo si veshja e mëndafshtë e lëshuar mbi një pasqyrë të lëmuar, që duket sikur është kredhur në një tis të zi, përveçqë, për shkak të llustrës së tepërt e shkëlqimit të fortë, duket sikur është përzier me një ngjyrë jeshile të harlisur. Që nga brimat e veshëve i niset lart nga një shirit me ngjyrë të ndezur e të shkëlqyer luledelje, që thyen e praron të zezën zotëruese të pjesëve përreth. Zor të ketë ndonjë nuancë, që të mos e ketë sadopak e të mos e ketë përkryer edhe më shumë përmes lëmimit, llustrës, shndritjes dhe ndriçimit të mëndafshtë. Kjo e bën të duket si një lulishte mahnitëse, në të cilën mungon veç freskia e stërkalave të burimit dhe ngrohtësia e diellit të beharit.

Por vjen koha dhe puplaja bie e veshja zhvishet për një të re; rrëzohen që nga kërcejet e pendëve si gjethet e thara në vjeshtë, pastaj fillojnë të rriten përsëri e t'i bashkohen njëra-tjetrës, derisa të bëhen prapë si ishin. Nuancat e reja nuk dallojnë fare nga të mëparshmet e ngjyrat nuk shfaqen vend e pa vend, po vetëm aty ku ndodheshin më parë. Po të shihni me kujdes një qime nga penda e tij, do t'ju duket trëndafili në të kuqe, pastaj në të gjelbër smeraldi, pastaj si e verdhë floriri.

Ç'krijim! Si mund ta përshkruajë fuqia e intelektit apo dhuntia e të menduarit, si mund ta rrëfejë mjeshtëria e poetit! Mjaftojnë dhe pjesët më të imta të tij për t'ia bërë të pamundur imagjinatës riprodhimin e tyre dhe gjuhës përshkrimin e tyre. Lëvduar qoftë Zoti, i Cili e bëri zotësinë të paaftë për përshkrimin e krijimit dhe kapjen e thelbit të tij, edhe pse na e vuri para syve për ta parë - si një të tërë, të formuar, të renditur dhe të ngjyrosur. Ai e bëri gjuhën të ngathët për shprehjen elokuente të cilësive të tij dhe për lëvdimin e tij në pajtim me ç'meriton.

**Madhështia e Zotit në të gjitha përmasat e Krijimit**

Lëvduar qoftë Zoti që u dha jetë e ushqim thneglave e mizave të vogla si dhe krijesave më të mëdha, që nga gjarpërinjtë e deri tek elefantët. Ai i dha çdo gjëje të gjallë trup të fortë, të përshtatshëm dhe të mjaftueshëm për rolin e saj në jetë, dhe e bëri vdekjen dhe shkatërrimin e lëndës së tij faktor të detyrueshëm e të paracaktuar të ekzistencës së çdo gjëje.

**Pjesë e po asaj ligjërate që përshkruan Parajsën**[1377]

Po t'i hidhnit sytë e mendjes në çka ju është thënë për Parajsën, do fillonit t'i urrenit me gjithë zemër delikatesat që shijoni në këtë botë, dhe pikërisht ambicjet dhe kënaqësitë e saj, si dhe bukuritë e skenave të saj, dhe do zhyteshit në shushurimën e gjallë të pemëve, rrënjët e të cilave humbasin në grumbujt e myshkut erëmirë të brigjeve të lumenjve të kristaltë të Parajsës; do humbisnit në magjinë e vargjeve me perla të freskëta në degët e trungjet e këtyre pemëve, dhe në pamjen e frutave të ndryshme që midis gjetheve të tyre. Këto fruta mund të këputen pa vështirësi, sepse i afrohen atij që i vjel aq pranë, sa do ai vetë. Atyre që rrinë ulur në kopshtijet e pallateve të saj, u shërbehet mjaltë i pastër dhe pije të praruara.

Këta janë njerëz, të cilëve s'u është ndarë nderi kurrë, përderisa u lejuan të ngulen në këtë banesë të përjetshme, ku më në fund gjetën prehje nga lëvizjet e zhvendosjet. O ju, që më dëgjoni! Po të niseshit për rrugë drejt këtyre skenave të magjishme, që, edhe ato, nxitojnë drejt jush, zemrat do t'ju çmendeshin së rrahuri nga padurimi. Dhe mezi do prisnit të iknit së këtejmi e të nisnit pa vonesë gatitjet për rrugë, duke kërkuar këshillën e të varrosurve.

Zoti me Mëshirën e Tij na bëftë bashkë ne dhe ju me këdo që punon me të gjitha forcat e zemrës së tij për strehën e të virtytshmëve.

<u>Shënim i Sejjid Raziut,</u> që shpjegon disa nga pjesët e mrekullueshme dhe delikate të kësaj ligjërate. Fjalët e Imam Aliut '*We jaurru bi mulakahat-in*', '*el-urru*' do të thonë 'çiftim'. Për shembull thuhet '*Arra ul-Mir'ata jaurru-ha*', në kuptimin 'ai çiftohet me gruan'. Në shprehjen e tij '*Ka-annahu kilun dari-un enexhehu nutijuhu*', fjala '*kila*' do të thotë 'vel i anijes', '*Dari*' do të thotë 'që i përket Darein-it', që është qytet i vogël në bregdet, prej ku merreshin erëzat, dhe '*enexhehu*' do të thotë 'e ktheu atë'. Thuhet '*Enexhtu-un-Nakata*' si '*Nasartu enuxhuhe enxhen*', që do të thotë 'kur ju e ktheni atë'. '*Nuti*' do të thotë 'detar'. Shprehja e tij '*Zaffatai xhufunihi*' do të thotë 'skajet ose kapakët e syrit', sepse '*Zafatan*' do të thotë 'të dy anët'. Në fjalët e tij '*Felaz-iz-zabarxhed*', fjala '*Felaz*' është shumësi i '*Filzatin*', që do të thotë 'pjesë'. Në fjalët e tij '*Kabais-il-lulu-il-ratbe*', fjala '*Kabasa*' do të thotë 'tufë hurmash'. '*Asalixh*' do të thotë 'degët', kurse njëjësi i saj është '*Usluxh*'.

[1377] Disa studjues e trajtojnë këtë pjesë si një ligjëratë më vete.

## Ligjërata 166

***Këshilla lidhur me mirësjelljen dhe mirësinë***

Të rinjtë midis jush duhet t'u shkojnë pas e t'u binden më të vjetërve, ndërsa të moshuarit duhet të jenë dashamirë me të rinjtë. Mos u bëni si ata njerëzit e pagdhendur të periudhës paraislamike, që nuk ushtroheshin në besim e s'e përdornin intelektin në çështjet e Zotit. Ata[I] ishin si ato vezët e një reptili të rrezikshëm të shkretëtirës, fshehur nën rërën e butë, që mund të ngatërrohen fare lehtë me vezët e strucit. T'i thyesh ato vezë duket gjë e keqe, por mosthyerja e tyre do t'i shtonte edhe më shumë zvarranikët helmatues të viseve tona.

**Pjesë e po asaj ligjërate[1378] për autokracinë e padrejtësitë e Umejjadëve dhe për fatin e tyre**

Ata do ndahen pasi ishin bashkuar[1379] e do hallakaten larg qendrës së tyre. Disa nga ata do kapen pas degëve dhe do bien poshtë së bashku me to, deri sa Zoti t'i mbledhë bashkë, ashtu si mblidhen pjesët e shpërndara të reve vjeshtake, për ditën që do të jetë më e keqja për Beni Umejjadët. Zoti do futë dhembshuri mes tyre. Pastaj do bëjë me ta një bashkim të fortë, si shkrirja e reve. Pastaj do t'u hapë dyert të rrjedhin nga vendi ku ndodhen[1380] si ai vërshimi që mbyti kopshtet e Sebes, që s'mundën ta sprapsnin as malet e fuqishëm dhe as rrafshnaltat, e nga i cili s'u kursyen as shkëmbinjtë e lartë e as dunat e ulëta. Zoti do t'i shpërndajë drejt tokave të ulëta luginore dhe do t'i bëjë që të rrjedhin rrëké nëpër gjithë planetin. Ai do të rregullojë përmes tyre marrjen e të drejtave të një populli nga një tjetër popull e do bëjë që një popull të qëndrojë në shtëpitë e një populli tjetër. Për Allah, gjithë pozita dhe respekti që ata[1381] zgjojnë, do të tretet siç tretet gjalpi në zjarr.

**Shkaku i tiranisë**

O njerëz! Po të mos kishit hequr dorë nga mbështetja e të vërtetës e të mos kishit shfaqur dobësi në luftimin e së keqes, s'do kishte guxuar t'ju vinte në shënjestër ai që është më i ulët se ju[1382], dhe s'do t'ia kishin dalë

---

[1378] Disa studjues e trajtojnë këtë pjesë si një ligjëratë më vete.

[1379] Në ditët e Profetit të Shenjtë.

[1380] Profetizohet përhapja e rrufeshme e Islamit në hapësira të tjera të botës.

[1381] Umejjadët.

[1382] Mu'avia.

t'ju vinin poshtë, ata që ju keni mposhtur. Por ju u endët nëpër shkretëtirën e mosbindjes si fëmijët e Izraelit. Betohem me jetën time: Pasi të kem ikur unë, mjerimet tuaja do të shtohen shumë më tepër, sepse ju e hodhët të vërtetën pas shpine, i prishët marrëdhëniet tuaja me të afërmit e lidhët marrëdhënie me të largëtit. Dijeni, që po ta kishit dëgjuar atë që ju ofronte udhëheqje, do t'ju kishte bërë të ecnit në rrugët e Profetit. Dhe atëhere do t'ju ishin kursyer pasojat e drejtimit të gabuar dhe do ta kishit flakur nga qafa barrën e rëndë, që mbani varur.

---

[I]Paraislamizmi i këtyre njerëzve do të kërkonte që ata të mos prekeshin; por pasojat e kursimit të tyre në këtë mënyrë do të ishin rebelimi dhe punët e tyre të këqija.

## Ligjërata 167

***Në fillimet e Kalifatit të tij. Mbi përmbushjen e të drejtave e detyrimeve dhe këshilla për t'iu përkushtuar Zotit në çdo pikëpamje***

Zoti na ka dërguar një libër udhërrëfyes, ku tregohen veset e virtytet. Futjuni udhës së virtytit, se për të do të keni udhëheqje, dhe shmangiuni veseve, që të mbeteni në rrugën e drejtë. Kini parasysh detyrimet që përmbushen për Zotin dhe shpien në Parajsë. Zoti bëri të paligjshme për ju gjëra që i njihni, ashtu si bëri të ligjshme gjëra që s'kanë të metë[1383]. Ai e shpalli kujdesin ndaj muslimanit si më të lartin e të gjitha kujdeseve dhe u kushtoi të drejtave të tij të njëjtën rëndësi si përkushtimit[1384]. Prandaj dhe muslimani është njeriu, nga gjuha e dora e të cilit është i sigurtë çdo musliman tjetër, përveç rasteve kur cenohet e vërteta. Prandaj dhe nuk është e ligjshme t'i biesh më qafë një muslimani, në qoftë se nuk bëhet e pashmangshme një gjë e tillë.

[1385]Nxitoni drejt gjësë më të zakonshme, që është e veçantë për çdo njeri, dhe që është vdekja. Kush ka vdekur, tashmë është përpara në lidhje me ju, ndërkohë që ju shtyheni akoma drejt Ditës së Gjykimit me vdekjen

---

[1383] E ligjshmja dallohet nga e paligjshmja nga fakti sa e dobishme apo e dëmshme është një ide apo veprim për shoqërinë njerëzore.

[1384] Ndaj Zotit dhe Njëshmërisë së Tij. Sepse për ata që besojnë në Islam e Njëshmërinë e Zotit është e detyrueshme të respektojnë të drejtat e muslimanëve të tjerë.

[1385] Dhe kur të keni kryer detyrat tuaja në lidhje me muslimanët e tjerë, atëhere ...

që ju grah pas shpine. Qëndroni të lehtë, që të mund t'i arrini. Ata nga ju që mbetin pas, i presin për hir të atyre që janë në ballë. Kijeni frikë Zotin në çështjet e[1386] krijesave të Tij dhe të vendeve të Tij, sepse do të pyeteni bile edhe për arat e për bishat[1387]. Bindjuni Zotit dhe mos shfaqni mosbindje ndaj Tij. Kur e shihni një virtyt, bëjeni tuajin, dhe kur shihni një ves, shmangeni.

## Ligjërata 168[1388]

***Pasi iu betuan Imam Aliut për besnikëri, disa nga sahabët e Profetit të Shenjtë i thanë: "Ti duhet t'i ndëshkosh njerëzit që sulmuan Uthmanin". Ai u përgjigj:***

Vëllezër, unë nuk jam i paditur për atë që ju dini e doni, po ku ta gjej fuqinë për një gjë të tillë, ndërkohë që sulmuesit[1389] kanë akoma pushtet të madh? Epërsinë e kanë ata mbi ne, dhe jo ne mbi ata. Gjendja është e atillë që me ta janë ngritur edhe skllevërit tuaj, e me ta janë bashkuar edhe beduinët Arabë. Tani ata janë midis jush e ju dëmtojnë siç ua do qejfi, e ju nuk u bëni dot gjë. A shikoni ndonjë rrugë për ta tejkaluar këtë gjendje të rëndë e për ta arritur synimin tuaj?

Sigurisht, kjo kërkesë[1390] është e periudhës paraislame dhe këta njerëz kanë mbështetje. Po të ngrihet ky problem, njerëzit do të kenë mendime të ndryshme për të. Një palë do të mendojnë si ju, ndërsa një palë tjetër nuk do kenë të njëjtin mendim. Por veç këtyre do të ketë dhe një grup të tretë, që nuk do të jetë as me njerën palë, e as me tjetrën. Kini durim, deri sa njerëzit të qetësohen dhe gjakrat të ulen, në mënyrë që e drejta të arrihet lehtë[1391]. Ju duhet të keni besim e siguri te unë e të prisni çfarë[1392] do t'ju vijë përmes

---

[1386] Të drejtave të ...

[1387] Me të cilat keni patur të bëni gjatë jetës suaj në këtë botë.

[1388] Ky fjalim dëshmon dëshirën e sinqertë të Imam Aliut për të shmangur gjakderdhjet e panevojshme dhe për t'i dhënë drejtësisë mundësira që ta bëjë detyrën e saj në mënyrë paqësore dhe të qytetëruar. Është e trishtueshme dhe për të ardhur keq kjo fazë e historisë së Islamit, kur kundërshtarët e detyruan kundër vullnetit të tij të rrokte armët për të mbrojtur veten dhe Islamin, gjë që shpuri në betejat e përgjakshme të Xhemelit, Siffinit e Nehravanit.

[1389] E Uthmanit.

[1390] Për raprezalje dhe hakmarrje mbi vrasësit e Uthmanit.

[1391] Pa luftë civile dhe gjakderdhje.

[1392] Urdhri.

meje. Mos bëni asgjë që të rrënojë pushtetin tuaj, të dobësojë fuqinë tuaj dhe të prodhojë indiferencë e turp. Unë do ta mbaj këtë gjendje nën kontroll[1393] aq sa të mundem; por, natyrisht, nëse do ta shoh të domosdoshme, do ta bëj trajtimin e saj të fundit duke e djegur me hekur të skuqur[1394].

## Ligjërata 169

***Kur rebelët e Xhemelit u nisën për në Basra, Imam Aliu tha:***

Dihet tashmë që Zoti na e pruri Profetin për të na rrëfyer udhën, bashkë me Librin që flet në mënyrë bindëse dhe me porositë me vlera të përhershme. Askush nuk rrënohet prej tij, përveç atij që rrënon vetveten.

Sigurisht, vetëm risitë e dyshimta të shpien në rrënim, nëqoftëse nuk është vet Zoti që të del në mbrojtje[1395]. Siguria e punëve tuaja rrënjëzohet te autoriteti i Zotit, dhe kjo kërkon bindje të paqortueshme e të sinqertë. Për Atë Zot, jepjani atë që do, përndryshe Zoti do ta heqë fuqinë e Islamit prej jush e nuk do t'jua kthejë më kurrë, por do t'ua japë të tjerëve.

Sigurisht, këta njerëz i bashkon kundërshtimi ndaj autoritetit tim. Unë do duroj, deri sa të shoh që përçarja ka zenë vend edhe në mes jush; sepse po të kenë sukses, pavarësisht nga pikëpamjet e tyre të gabuara, do të shkatërrohet e gjithë bashkësia muslimane. Ata digjen nga dëshira për këtë botë, se janë xhelozë ndaj atij, të cilit Zoti ia besoi[1396]. Ata kërkojnë t'i kthejnë gjërat mbrapsht, kurse detyra jonë kërkon t'i përmbahemi Kur'anit e sjelljes së të Dërguarit të Allahut, duke i mbetur besnik amanetit[1397] të tij e rigjallëruar Sunnetin e tij për të mirën tuaj.

## Ligjërata 170

***Imam Aliu po i afrohej Basras, kur i doli përpara një Arab e i tha se ishte dërguar nga një grup banorësh të qytetit për të kërkuar shpjegime lidhur me qëndrimin e tij ndaj rebelëve të Xhemelit. Imam Aliu i foli për pozicionin e tij***

[1393] Për të shmangur luftën civile

[1394] Nëpërmjet luftës.

[1395] Duke vlerësuar sinqeritetin e besimit tek Zoti, edhe pse veprimi në tërësi mund të jetë i gabuar.

[1396] Fjala është për vet Imam Aliun.

[1397] Aludohet për amanetin e famshëm të Profetit të Shenjtë në Haxhxhin e tij të Lamtumirës.

***në lidhje me ta dhe ai u bind që e drejta ndodhej në anën e Imam Aliut. Atëhere ky i tha t'i betohej për besnikëri, po ai iu përgjigj: "Unë jam vetëm një lajmëtar i dërguar nga banorët e s'mund të bëj gjë, deri sa të kthehem tek ata". Atëhere Imam Aliu i tha:***

Në qoftë se ata që ke lënë prapa të kanë dërguar si pararendës për të gjetur për ta vise me shira e gjelbërim dhe ti kthehesh e u thua, se ke gjetur gjelbërim e ujë, kurse ata nuk bien dakord me ty, po u drejtohen tokave të thata e shterpë, ç'do bëje ti në këtë rast?

***Ai tha se do t'i braktiste për të shkuar drejt blerimit e ujit. Atëhere Imam Aliu ia ktheu:***

Shtrije, pra, dorën!

***Burri e kuptoi që nuk mund t'i bënte ballë një logjike të tillë dërrmuese dhe iu betua për besnikëri. Emri me të cilin njihej, ishte Kuleib el-Xhermi.***

## Ligjërata 171[1398]

***Kur vendosi ta luftonte armikun ballë për ballë në Siffin, Imam Aliu tha:***

O Zoti im, Mbështetësi i qiellit të lartë e i kupës së varur të Gjithësisë, që Ti e bëre strehë për natën dhe për ditën, udhë për Diellin e Hënën e yjet që vërtiten, e banesë për engjëjt e Tu, që nuk lodhen kurrë në adhurimin Tënd! O Mbajtës i këtij dheu, që Ti e bëre folé për njerëzit dhe vend ku enden insektet, bishat e shumë krijesa të tjera, që lindin e zhduken e janë të dukshme e të padukshme! Ti, që i ngule malet e gurta si pyka për të fiksuar dheun dhe si mbështetje për njerëz e kafshë! Në qoftë se do na japësh fitoren mbi armikun tonë, mbana në rrugën e drejtë të së vërtetës, larg teprimeve. E nëse ua jep atyre fitoren mbi ne, na jep therorí e na shpëto nga e keqja dhe padrejtësia.

---

[1398] Në këtë ligjëratë Imam Aliu prek tema të astrofizikës në një kohë që nuk i imagjinonte kush. Në një kohë kur toka jonë shihej si qendra e Universit, kur dheu, zjarri, uji e ajri quheshin si elemente bazë të çdo gjëje, kur askush nuk e kishte shkuar në mend të besonte në diçka imagjinare, si energjia dhe rrezatimi, kur dijetarëve të mëdhenj u dukej fantastike ideja e Gjithësisë së fundme, e kur yjet shikoheshin si trupa të fiksuar në qiell, Imam Aliu aludonte fundësinë e Universit, shpërndarjen e rrezatimin e energjisë, mikrobet e viruset e padukshme, lëvizjen e pllakave kontinentale etj. (për këto, shih shënimin 552 të ligjëratës no. 1). Kjo është provë bindëse që dijet e tij s'ishin tokësore, po Hyjnore. Natyrisht, këto tema ai i trajtonte në sensin e evolucionit të mendjes njerëzore, duke u fokusuar më shumë në planin moral, thjesht për të diskutuar për cilësitë e Zotit të Gjithëfuqishëm e përshkruar Pushtetin, Fuqinë e Lavdinë e Tij.

Ku janë ata që mbrojnë nderin, ata njerëz që respektojnë veten dhe u dalin zot njerëzve të respektuar në kohë të vështira? Pas shpine keni turpin, përpara Parajsën.

## Ligjërata 172

***Lidhur me Komisionin Këshillimor dhe Betejën e Xhemelit***

Lëvduar qoftë Zoti, syrit të të Cilit një qiell s'ia fsheh dot një tjetër, e as një dhé një dhé tjetër.

**Pjesë e po asaj ligjërate: Për Komitetin Këshillimor pas vdekjes së Umer ibn Khatabit**

Dikush[I] më tha se isha i dëshiruar për Kalifatin, e unë i thashë:

"Për Allah, në fakt je ti më i etuar, ndonëse shumë më larg prej tij; kurse unë jam dhe më i përshtatshëm, dhe më i afërt. Unë e kërkoj atë si të drejtën time, kurse ti po futesh midis meje e saj e përpiqesh të më largosh prej saj". Kur ia thashë këto fjalë mu përpara turmës së të pranishmëve, u ngrit e iku i shastisur, pa ditur ç'përgjigje të më jepte.

O Zoti im, të kërkoj ndihmë kundër Kureishëve e atyre që u dalin krah sepse ma mohojnë të drejtën nga fisi e përçmojnë vendin tim të lartë. Ata janë bërë bashkë në kundërshtimin që më bëjnë për Kalifatin, që është e drejta ime; më thonë se ai më përket si e drejta ime e ligjshme e se nuk dyshojnë në meritën time për të[II], por prapë më këshillojnë të heq dorë nga kjo e drejtë.

**Pjesë e po asaj ligjërate: Përshkrimi i rebelëve të Xhemelit**

Ata u nisën[1399] për Basra duke marrë me vete edhe gruan e Profetit të Zotit, sikur të ishte robinjë që zvarritej për t'u shitur. Këta farë prijësash i futën gratë e tyre nëpër shtëpitë e veta, kurse gruan e Profetit të Shenjtë e nxorën përpara gjithë ushtrisë. E kjo ushtri nuk kishte as edhe një njeri të vetëm, që të mos më kishte dhënë bindjen e tij e që të mos më ishte betuar për besnikëri, vullnetarisht dhe pa asnjë detyrim. Pikërisht këta sulmuan në Basra nëpunësit e mi, ruajtësit e thesarit publik dhe banorë të tjerë të saj. Disa prej tyre i vranë tradhtisht, të tjerët i burgosën e torturuan barbarisht,

[1399] Talhai e Zubeiri u nisën nga Meka, së bashku me përkrahësit e tyre.

derisa i masakruan në mënyrë mizore. Së fundi grabitën edhe Beit ul-Malin. Për Atë Zot, edhe sikur një person të vetëm të pafajshëm nga muslimanët të kishin vrarë qëllimisht, do të isha plotësisht i përligjur ta vrisja të gjithë këtë ushtri, sepse ishin të gjithë të pranishëm, po nuk shprehën mospranim dhe as penguan me gjuhë apo dorë; pa le pastaj, që ata vranë po aq muslimanë, sa janë në marshim së bashku me 'ta.

---

[I]Sa'd bin Ebi Wekkasi i kishte thënë Imam Aliut në Komisionin Këshillimor të njëjtat fjalë që i kishte thënë edhe kalifi Umer pak përpara vdekjes, dhe pikërisht: "O Ali, ti je shumë i etuar për pozicionin e kalifit." Kësaj Aliu i ishte përgjigjur duke i thënë se kush kërkon të drejtën e tij, nuk mund të quhet lakmitar; në fakt lakmitar është ai që pengon realizimin e së drejtës dhe përpiqet ta uzurpojë, ndonëse nuk është i përshtatshëm për të.

Nuk ka dyshim që Imam Aliu e konsideronte Kalifatin si një të drejtë të tij, prandaj dhe e kërkonte. Pretendimi për një të drejtë s'mund të përdoret si argument për hedhjen poshtë të saj, siç u veprua në këtë rast, duke e konsideruar një gjë të tillë si shfaqje lakmie dhe si shkak të mjaftueshëm për të mos ia dhënë Kalifatin atij që i takonte. Por edhe sikur lakmi të kishte qenë, kush ishte ai që nuk ishte prekur nga kjo lakmi? A nuk ishte pasojë e kësaj lakmie konkurrenca midis muhaxhirëve dhe ensarëve, apo lufta brenda vetë anëtarëve të Komisionit Këshillimor dhe nxitja e turbullirave nga Talhai e Zubeiri? Në qoftë se Imam Aliu do kishte qenë lakmitar për këtë pozicion, ai do të kishte pranuar që të përfshihej në luftën për të e do t'i kishte mbyllur sytë përpara pasojave dhe rezultateve, kur Ibn Abbasi dhe Ebu Sufiani i bënë presion për të pranuar betimin e besnikërisë prej tyre; e po kështu, kur pas Kalifit të Tretë, njerëzit u mblodhën mizëri rreth tij, duke iu betuar për besnikëri, ai duhej ta kishte pranuar ofertën e tyre pa e vrarë mendjen për gjendjen e keqësuar. Por Imam Aliu nuk hodhi në asnjë rast hapa që mund të provonin se e donte Kalifatin për hir të Kalifatit. Kërkesa e tij për Kalifatin kishte qëllim të saj kryesor të mos shfytyroheshin tiparet e tij dhe që besimi të mos binte viktimë e ambicjeve të tjera, e jo që ai të gëzonte kënaqësitë e jetës, të cilat do mund të ishin vërtet objekt lakmie.

[II]Duke shpjeguar kuptimin e kësaj shprehjeje, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan se Imam Aliu kishte për qëllim të thoshte:

> Ata[1400] s'mjaftoheshin duke më mbajtur larg së drejtës sime mbi Kalifatin, që ata e kishin uzurpuar, por pretendonin se ishte e drejta e tyre të ma jepnin ose të mos ma jepnin atë të drejtë; bile thoshin që nuk kisha të drejtë të argumentoja me ta për

---

[1400] Kurejshët dhe përkrahësit e tyre.

këtë çështje.

Përveç kësaj ai kishte për qëllim të thoshte:

> Nëse ata do të më kishin thënë që është e drejtë të qëndroja larg Kalifatit, kjo do të kishte qenë e lehtë të durohej, sepse në fund të fundit do të tregonin që e njihnin të drejtën time, por nuk ishin të përgatitur për të ma dhënë. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 9, f. 306).

## Ligjërata 173

***Lidhur me përshtatshmërinë për drejtimin e Kalifatit***

Profeti i Shenjtë është i besuari me Zbulesën e Zotit, i Fundit i Profetëve të Tij, prurësi i lajmeve të reja për mëshirën e Tij dhe paralajmëruesi për ndëshkimin e Tij.

O njerëz, më i përshtatshmi nga të gjithë për këtë punë[1401] është ai që ka më shumë aftësi në mbajtjen e tij e që i njeh më mirë porositë e Zotit në lidhje me të. Kur një keqbërës bën një të keqe, i bëhet thirrje për pendim, e, nëse s'pranon, luftohet. Për Allah[I], sikur çështja e Kalifatit të mos vendosej pa qenë të pranishëm gjithë njerëzit[1402], ky problem nuk do ngrihej fare[1403]. Po ata që ranë dakord me të, ua imponuan vendimin atyre që nuk ishin të pranishëm e bënë që të pranishmit të mos ndërronin mendje e që ata që mungonin të mos zgjidhnin dikë tjetër.

Dijeni që unë do të luftoj dy persona: Atë që kërkon çfarë nuk i takon, dhe atë që shpërfill çfarë ka të detyrueshme.

***Domosdoshmëria e qenies i matur në luftën që zhvillohej midis muslimanëve:***

O krijesa të Zotit, ju këshilloj të keni frikë nga Zoti, sepse kjo është këshilla më e mirë që njerëzit mund t'i japin njëri-jatrit - më e mira e çdo gjëje përpara Zotit. Tani i është hapur dera luftës midis jush e muslima-

---

[1401] Është fjala për Kalifatin.

[1402] Sipas pretendimit që në zgjedhjen e Kalifit duhet të marrin pjesë e të jenë të pranishëm të gjithë muslimanët, bile të jenë të gjithë të një mendjeje.

[1403] Sepse është absolutisht e pamundur një gjë e tillë.

nëve të tjerë, prandaj ky flamur[1404] duhet mbajtur vetëm nga ai që di të vështrojë, të durojë dhe të njohë çështjet e së drejtës. Duhet vazhduar me të urdhëruarën e të ndalohet çdo gjë që ju është ndaluar të bëni. Mos u ngutni në asnjë punë, pa qenë të qartë më përpara. Sepse është në të drejtën tonë, të ndryshojmë një çështje që ju s'e pëlqeni[1405].

**Sjellja e kësaj bote me dashuruesit e saj**

Dijeni që kjo botë, që herë-herë ju flak në mjerim e herë-herë ju lumturon, e që keni nisur ta lakmoni e për të cilën shfaqni interes, nuk është banesa juaj e fundit, e as vendqëndrimi juaj, për të cilin mund të ishit krijuar; as vendi pritës, ku mund të ishit ftuar. Kujtohuni që ajo nuk do ta zgjatë shumë me ju dhe as ju nuk do të rrini gjatë me të. Vërtet që mund t'ju mashtrojë përmes joshjes me gjërat e saj, por dhe ju paralajmëron me të këqijat e saj. Pra, hiqni dorë nga gjërat e saj mashtruese për gjërat e saj paralajmëruese dhe nga gjërat e saj joshëse për gjërat që ftojnë për maturi. Sa kohë që jeni në të, ecni drejt shtëpisë për ku ju kanë thirrur dhe i mbani zemrat tuaja larg kësaj bote. Askush të mos vajtojë si ato gratë e rëna rob për gjëra që edhe mund t'i humbasin. Kërkoni të zbresë e plotë mbi ju mirësia e Zotit, duke këmbëngulur në bindjen ndaj Tij dhe duke ruajtur atë që ju kërkohet të ruani: Librin e Tij.

Ta dini: Humbja e diçkaje të kësaj bote nuk do t'ju dëmtojë, po qe se ruani parimet e fesë suaj. Ta dini: Nëse humbisni fenë suaj, s'do t'ju vlejnë më gjërat e kësaj bote, për të cilat jeni kujdesuar aq shumë. Zoti i priftë zemrat tona dhe tuajat drejt së drejtës dhe na dhëntë durim si neve dhe juve.

---

[I]Pas mbledhjes në Sakife të fisit Saide për zgjedhjet, u detyruan që të pranojnë vendimet e saj edhe ata që s'ishin ndodhur në të; kështu, ata që ishin të pranishëm në zgjedhje, nuk kishin më të drejtë ta rishqyrtonin çështjen apo të thyenin besën e dhënë, kurse zgjedhësit në pakicë duhej ta pranonin zgjedhjen e bërë kundër dëshirës së tyre. Po kur Medinasit iu betuan Imam Aliut për besnikëri, guvernatori i Sirisë nuk pranoi të pajtohej me zgjedhjen e tij, duke thënë se nuk ishte i detyruar t'i përmbahej atij vendimi meqë nuk kishte qenë i

---

[1404] Islami.

[1405] Aludohet për problemet e administrimit dhe të shpërndarjes së të ardhurave të shtetit, për të cilat pati një valë të madhe pakënaqësie, bile edhe midis vetë bashkëpunëtorëve të Imam Aliut.

pranishëm në marrjen e tij. Në ligjëratën më sipër, Imam Aliu i përgjigjet këtij pretendimi mbi bazën e po atyre parimeve e kushteve, që tashmë ishin norma të pamohueshme[1406] e ishin miratuar nga të njëjtët njerëz: "Pasi banorët e Medinës e ensarët e muhaxhirët m'u betuan për besnikëri, Mu'avia nuk kishte më të drejtë që të shmangej nga zgjedhja e tyre, me pretekstin se nuk paskej qenë i pranishëm; as Talhai e Zubeiri nuk kishin të drejtë, kur i lejuan vetes të shkelnin zotimet e dhëna gjatë betimit të besnikërisë".

Në këtë fjalë, Imam Aliu nuk argumenton me fuqinë e ndonjë hadithi të Profetit, që mund të shërbente si e thënë përfundimtare për Kalifatin, meqenëse shkaku i dukshëm i mospranimit lidhej vetëm me mënyrën e principin e zgjedhjes. Kriza e rëndë që kishte ndodhur, mund të qetësohej vetëm me një përgjigje që bazohej në po ato principe, që vetë kundërshtarët e tij kishin zbatuar në raste të tilla.

Nëse argumenti i tij do të fuqizohej edhe me thënie të Profetit, ato do t'u ishin nënshtruar interpretimeve të ndryshme dhe problemi do të stërhollohej, në vend që të gjente zgjidhje. Përveç kësaj, Imam Aliu kishte vënë re se të gjitha thëniet e porositë e Profetit të Shenjtë ishin lënë pas dore shumë shpejt pas vdekjes së tij. Pas një kohe kaq të gjatë, vështirë se mund të shpresohej pranimi i tyre, kur njerëzit e kishin bërë tashmë një zakon, që të bënin sipas vullnetit të tyre, në kundërshtim me thëniet e Profetit të Shenjtë.

## Ligjërata 174

### *Për Talha bin Ubeidullahun[1407], mbajtur kur mori vesh lajmin që Talhai e Zubeiri ishin nisur për në Basra për të luftuar kundër tij*

Sa për mua, unë s'i trembem kurrë përleshjes dhe nuk i kam frikë dyluftimet[1408], sepse ndihem i kënaqur me premtimin e Zotit për të më patur nën mbrojtje. Për Allah, Talhai u ngut kur zhveshi shpatën për gjakun

[1406] Imam Aliu i konsideronte këto norma si risi e modifikime të urdhëresave të Zotit dhe të amaneteve e porosive të Profetit të Shenjtë. Sipas tij, kalif i Profetit të Zotit duhej të bëhej personi që e meritonte këtë vend. Ai duhej të caktohej nga vetë Profeti me urdhër të Zotit dhe s'kishte pse të lihej zgjidhja e këtij problemi në dorën e masave të paditura. Ai u kujtonte muslimanëve se Profeti i kishte bërë të njohur emrat e të dymbëdhjetë kalifëve që do ta trashëgonin. Pas këtyre të dymbëdhjetëve, nuk duhej të kishte më kalif.

[1407] Talhai ishte kushëri dhe mik i kalifit Uthman, por hyri në grindje me të për shkak të rolit të madh që ky i dha Merwanit. Talhai kishte shpresuar që të kishte një pozicion të privilegjuar pranë Kalifit, po kjo nuk ndodhi, prandaj u hodh në armiqësi të hapur kundër tij. Më pas ai kaloi në armiqësi të hapur dhe me Imam Aliun, duke u nisur nga të njëjtat motive.

[1408] Aludohet për ftesën që i kishte bërë Talhai Imam Aliut për dyluftim si dhe për disa të afërm të Talhait, që Imam Aliu i kishte vrarë gjatë betejave si kundërshtarë të Islamit (xhaxhain e tij Umerin, si dhe Talha bin Ebu Talhain).

e Kalifit, por këtë gjë e bëri nga frika mos hesapi për gjakun e tij do t'i kërkohej vet atij, se të gjithë e dinë që është pikërisht ai pas vrasjes së tij. Në fakt, ai është nxituar më shumë nga të gjithë, prandaj dhe u përpoq t'i njolloste të tjerët me dyshime e bëri të pamundurën për të krijuar kaosin e mjegullën që do mund ta fshihnin më lehtë krimin e tij.

Për Allah, ai mund të kishte vepruar në njërën nga këto të tri rrugë lidhur me Uthmanin: Nëse Uthmani nuk ishte në të drejtë, gjë që Talhai e besonte, do duhej t'i përkrahte ata që e vranë[I] e t'u rrinte larg mbështetësve të tij; nëse Uthmani u vra me të padrejtë, do duhej që Talhai të rreshtohej në anën e atyre që e mbronin nga agresorët e që jepnin shfajësime në favor të tij; e nëse do të ishte i paqartë në lidhje me të dyja këto alternativa, atëhere do duhej të mos merrej fare me të[1409], të hiqej mënjanë dhe t'i linte njerëzit që të bënin me të si të donin. Por ai nuk mori asnjë qëndrim të tillë dhe veproi në mënyrë aspak korrekte e që s'mund të përligjet kurrsesi.

[I]Kjo do të thotë që, nëse Talhai e konsideronte Kalifin si të padrejtë, atëhere duhej që t'i mbështeste vrasësit e tij pas vrasjes dhe t'ua përligjte veprimin, në vend që të tregohej i gatshëm për t'i marrë gjakun. Këtu nuk është qëllimi të dëftohet që Talhai mbante anën e agresorëve përpara vrasjes së Kalifit, meqë e mendonte fajtor. Dihet nga të gjithë, që ai kishte kohë që i nxiste dhe i mbështeste sulmuesit e tij.

## Ligjërata 175

### *Paralajmërim njerëzve të shkujdesur, dhe rreth gjerësisë së dijeve të tij*

O njerëz, që nuk përfillni[1410], por që jeni të përfillur[1411], që koha ju ikën pa punë të mira e që do jepni llogari për këtë! Si ndodh që ju shikoj t'i largoheni Zotit e të mendoni për të tjera gjëra?! Jeni bërë si bagëtia, që çobani i çon në një kullotë të molepsur nga sëmundjet dhe në një vend me ujë të qelbur. Jeni bërë si kafshët që ushqehen për t'u therur e që nuk e kuptojnë, pse veprojnë kështu me to. Kur trajtoheni mirë, mendoni se kështu do shkojë e gjithë jeta juaj dhe se gjithçka në këtë botë është të hash e të pish.

[1409] Me Uthmanin.

[1410] Zotin.

[1411] Prej Zotit.

Për Allah, po të doja do mund t'i tregoja secilit nga ju se nga vjen, ku do të shkojë, si dhe gjithë gjërat e tjera të tij, po trembem se kështu do braktisnit Profetin e Zotit për hirin tim. Këto do t'u transmetohen vetëm të zgjedhurve, për të cilët nuk shtrohet çështja e një frike të tillë. Për Atë Allah, që dërgoi Profetin e Shenjtë me të drejtën dhe e dalloi mbi të gjithë krijimin, unë nuk flas tjetër, veç së vërtetës. Profeti m'i ka thënë të gjitha[I], që nga vdekja e çdo të vdekshmi e shpëtimi i atyre që u është dhënë shpëtim, e deri tek pasojat e kësaj pune[1412]. Asgjë nga ato që do më ndodhin në jetë, nuk e la pa ma shtënë në vesh e pa ma thënë.

O njerëz, unë s'ju kërkoj të bindeni, nëse s'jam unë ai që bindet më parë, e nuk ju ndaloj të mos bindeni, në qofsha unë i pari që heq dorë nga bindja.

---

[I]Ata që pijnë nga burimet e Zbulesës e të frymëzimit hyjnor, i shikojnë gjërat e fshehura pas perdeve të së panjohurës dhe ngjarjet që do ndodhin në të ardhmen me po atë qartësi shikimi si për sendet e zakonshme. Kjo nuk bie aspak në kundërshtim me thënien e Zotit:

**"Thuaj: Askush tjetër në qiej apo në tokë, përveç Zotit, nuk e di të padukshmen."**

(Kur'ani, 27:65).

Ky varg, në fakt, përmban mohimin e njohjes personale të së panjohurës, por jo mohimin e dijes që është marrë nga profetët dhe njerëzit e shenjtë përmes frymëzimit Hyjnor, me anë të të cilit profetizohet e ardhmja dhe zbulohen shumë ndodhi dhe ngjarje të saj. Këtë pikëpamje e mbështesin disa vargje të Kur'anit, për shembull:

**"Kur Profeti i rrëfeu diçka në mirëbesim njërës prej grave të tij e ajo e përhapi, Zoti e informoi, kështu që ai rrëfente veç një pjesë të gjësë, tjetrën s'e thoshte. Kur e qortoi për nxjerrjen e lajmit, ajo e pyeti: 'Kush të ka thënë për këtë?' Ai i tha: 'Më ka treguar i Gjithëdijshmi, Njohësi i të gjitha të fshehtave.'"**

(Kur'ani, 66:3).

**"Këto që Ne po t'i zbulojmë, janë lajme për të fshehtën."**

(Kur'ani, 11:49).

Pra nuk është e drejtë pikëpamja që zotërimi i dijenive për të panjohurën nga profetët dhe njerëzit e shenjtë përbën dualizim të atributeve Hyjnore. Një gjë e tillë do të ishte dualitet në qoftë se do të pretendohej që njohuritë personale për të panjohurën i ka dikush

---

[1412] Të Kalifatit

tjetër, përveç Zotit. Por nëse nuk është kështu e nëse njohja e zotëruar nga profetët dhe imamët është ajo që jep Zoti, atëhere kjo nuk ka lidhje me dualizmin. Nëse dualizmi do kuptohej si më lart, ç'mund të thuhet për pozicionin e shpalljes së Isait, siç tregohet në Kur'an:

**"Unë do bëj për ju nga balta një formë shpendi, do fut në të frymën time e kështu do krijoj një zog fluturues, me lejen e Zotit; dhe, në dashtë Zoti, do shëroj të verbrin e lebrozin e do të risjell në jetë të vdekurit; dhe do t'ju rrëfej ç'hani e ç'hazire vini në shtëpi."**

(Kur'ani, 3:49).

Në qoftë se besohet se Isai mund të krijonte e dhuronte jetë me lejen e Zotit, a do të thotë kjo që ishte partner i Zotit në atributet e krijimit e të ringjalljes? E nëse nuk është kështu, si mund të mendohet që kur Zoti jep njohje të së panjohurës, pranoka, në fakt, një partner të Tij? Si mund të lëvdohet besimi në Njëshmërinë e Zotit, nëse njohja e së panjohurës do të përbënte dualizëm?

Askush nuk mund ta mohojë faktin që disa njerëz shohin në ëndërr gjëra që ndodhin në të ardhmen, apo ngjarje që interpretohen me ëndërra, megjithëse në atë gjendje ndijimet nuk punojnë dhe aftësia e arsyetimit nuk bashkëvepron me aftësinë e të kuptuarit. Për pasojë, në qoftë se ka ngjarje që u bëhen të njohura disa njerëzve kur janë në gjumë, pse duhet të habitemi që gjërat e mundura në ëndërr, qenkan të mundura edhe kur je zgjuar? Cila është arsyeja që hidhet poshtë një mundësi e tillë, përderisa logjika e pranon?

Ibn Mejthemi ka shkruar që këto gjëra ndodhin, sepse shpirti bëhet në ëndërr i lirë nga përkujdesjet për trupin dhe çlirohet nga lidhjet trupore. Kjo e bën atë të aftë të perceptojë realitete të fshehura, që s'mund të shikohen kur je zgjuar, për shkak të pengesave trupore. Sipas kësaj logjike, qeniet e përsosura, që nuk u kushtojnë rëndësi aspekteve trupore dhe që kthehen me të gjithë vëmendjen e shpirtit e të zemrës drejt qendrës së dijes, i kanë të gjitha mundësitë për të parë ato realitete dhe sekrete, që sytë e zakonshëm janë të paaftë t'i dallojnë. Pra, duke patur parasysh madhështinë shpirtërore të Ehl-i Beitit, nuk ka pse të duket e çuditshme që ai kishte dijeni për ngjarjet që do të ndodhnin në të ardhmen. Ibn Khalduni ka shkruar:

> Përderisa faktet e habitshme të së ardhmes mund të shikohen nga të tjerët, ç'duhet thënë për ata që u shquan për dije dhe ndershmëri dhe që ishin pasqyrë e virtyteve të Profetit! Konsiderata që pati Zoti për rrënjën e tyre fisnike[1413] është një provë e cilësive të larta të pinjollëve të tij të dëlirët[1414]. Kjo është arsyeja që shumë ngjarje që lidhen me njohjen e së panjohurës, i njihen Ehl-i Beitit e nuk u njihen të tjerëve. (*Mukadime* Ibn Khaldun, f. 23).

Prandaj, nuk ka asnjë arsye pse të na habitë kjo thënie e Imam Aliut, i cili u edukua

[1413] Është fjala për Profetin e Shenjtë.

[1414] Ehl-i Beiti.

nga Profeti i Shenjtë e ishte nxënës i shkollës së Zotit. Sigurisht ata, dijenitë e të cilëve nuk shkojnë dot përtej kufijve të objektivitetit fizik, dhe mjetet e mësimit të të cilëve janë të kufizuara në ndjesitë mishtore, nuk pranojnë të besojnë në dijet për udhët e perceptimit dhe të realitetit të Hyjnores. Në qoftë se ky lloj pretendimi do të ishte i vetmi dhe do të dëgjohej vetëm nga Imam Aliu, atëhere mendja edhe mund të turbullohej e njeriu edhe mund të ngurronte në pranimin e tij. Por Kur'ani regjistron ndërkohë dhe pretendime të tilla, si ato të Isait: "Unë mund t'ju rrëfej çfarë hani e pini dhe ç'haziré ruani në shtëpitë tuaja". Atëhere pse duhet ngurruar në njohjen si të bazuar të pretendimit të Imam Aliut, kur është pranuar që ai ka përligjur të gjitha shpresat e nderet nga Profeti i Shenjtë dhe kur as që vihet në dyshim që Profeti i Shenjtë dinte gjithçka që dinte dhe Isai? Pra, nëse vazhduesi i trashëgimisë së Profetit të Shenjtë ka një pretendim të tillë, pse u dashka të hidhet poshtë, aq më tepër kur gjerësia e dijeve të Imam Aliut përbën dëshminë më të mirë dhe provën më të qartë për dijet dhe përsosmërinë e Profetit, si dhe një mrekulli të gjallë të vërtetësisë së tyre?!

Në këtë pikëpamje është e habitshme që, edhe pse zotëronte dije për ngjarjet, Imam Aliu nuk tregoi as me fjalët e as me veprat e tij që kishte dijeni për to. Sejjid Ibn Tusi shkruan duke komentuar rëndësinë e jashtëzakonshme të këtij pretendimi:

> Një aspekt i çuditshëm i këtij pretendimi është që, me gjithë faktin që Imam Aliu ishte i vetëdijshëm për situatat dhe ngjarjet, prapëseprapë sillej në një mënyrë të tillë me fjalët dhe me veprat e tij, që kushdo që e shihte, nuk mund ta besonte dot që ai i dinte sekretet e veprat e fshehura prej të tjerëve; sepse njeriu i zgjuar pranon që, në qoftë se një person di se ç'ngjarje mund të ndodhë apo ç'hap ka ndërmend të hedhë dikush tjetër, apo njeh sekretet më të fshehta të njerëzve, atëhere efektet e një njohjeje të tillë do duhej të shfaqeshin përmes lëvizjeve të tij e shprehjes së fytyrës së tij. E nëse një njeri sillet sikur nuk di asgjë dhe sikur është i pavetëdijshëm, edhe pse di për çdo gjë, kjo e dëshmon personalitetin e tij si mrekulli dhe si kombinim të kundërshtive.

Në këtë pikë del pyetja, pse Imam Aliu nuk veproi sipas diktatit të dijeve të tij të fshehta. Përgjigja për këtë qëndron në faktin që urdhrat e Sheriatit bazohen në situatat e dukshme. Për shembull, një gjykatës mund ta dijë që kjo apo ajo palë është në të drejtë, ndërsa kjo apo ajo tjetra është në gabim, megjithatë, edhe atëhere, atij nuk i lejohet që të vendosë për çështjen mbi bazën e dijes së tij personale. Ai duhet të ndjekë rrugët e njohura legale për nxjerrjen e një konkluzioni dhe duhet t'u përmbahet përfundimeve që rrjedhin prej tyre. Në qoftë se një gjykatës mëson përmes ëndërrës, institucionit apo zgjuarsisë që Zejdi ka dëmtuar murin e Amrit, ai nuk ka të drejtë të vendosë për grindjen duke u nisur nga çfarë di. Është më e udhës që ai të shohë nëse dëmi kundër tij provohet apo nuk provohet me anë të fakteve e dëshmitarëve. Në qoftë se kundravajtja nuk provohet dot nga këto mjete të jashtme, askush nuk do të fajësohet, megjithëse gjykatësi është i bindur se fajtor është Zejdi.

Nga ana tjetër, në qoftë se profetët dhe shenjtorët e tjerë do të vepronin bazuar në dijet e tyre të fshehta, kjo do të çonte në çrregullime e shqetësime serioze të punëve të njerëzve. Për shembull, në qoftë se një profet ose shenjtor do të ndëshkonte mbi bazën e

dijeve të tij të fshehta një njeri, që vërtet meriton dënim, duke e vrarë, atëhere ata që do ta shikonin një akt të tillë do tronditeshin dhe do krijonin trazira, për faktin se, sipas mendimit të tyre, ai mund të kishte vrarë një njeri të pafajshëm. Ja pse Zoti s'lejon që vendimet të bazohen në dije sekrete, përveçse në një numër të vogël rastesh speciale, e ka urdhëruar ndjekjen e fakteve të hapura dhe të vërtetueshme. Kështu për shembull, ndonëse ishte në dijeni për hipokrizinë e disa hipokritëve, Profeti i Shenjtë u jepte të njëjtin trajtim që u jepte edhe muslimanëve të tjerë.

Pra, nuk ka kuptim të kundërshtohen më dijenitë e fshehta të Imam Aliut për ngjarjet, me argumentin që veprimet e tij nuk bëheshin në përputhje me to, sepse është e qartë tashmë, që ai nuk ishte i detyruar të vepronte sipas kërkesave të dijeve të tij sekrete. Natyrisht, aty ku situatat e kërkonin, ai zbulonte disa çështje për qëllime predikimi, qortimi, të dhënies së lajmeve të reja të mira[1415] apo të paralajmërimit[1416], në mënyrë që të shmangeshin ngjarjet e pritshme. Për shembull, Imam Xha'fer es-Sadiku e lajmëroi Jahja bin Zeidin që të mos dilte jashtë, përndryshe do ta vrisnin. Ibn Khalduni shkruan lidhur me këtë:

> Është rrëfyer nga vetë Imam Xha'fer es-Sadiku, që ai e kishte zakon t'u tregonte disa prej njerëzve të tij për ngjarjet që do t'u ndodhnin. Për shembull, paralajmëroi kushëririn e tij, Jahja bin Zeidin, se do të vritej; por ai nuk e dëgjoi, doli dhe u vra në Xheuzijen. (Ibn Khaldun, f. 233).

Megjithatë, aty ku merrej vesh qartë se mund të turbullohej mendja, nuk zbulohej asgjë. Ja pse në këtë ligjëratë Imam Aliu shmangu përmendjen e detajeve të tjera, nga frika se mos njerëzit fillonin dhe e shikonin si më të madh sesa vetë Profetin e Shenjtë.

Me gjithë këtë maturi, është fakt që njerëzit gabuan në lidhje me Isain dhe bënë të njëjtin gabim dhe me Imam Aliun, duke treguar gjithandej lloj-lloj gjërash, duke u futur në rrugë të gabuara dhe duke kaluar në teprime.

## Ligjërata 176

### *Gjatë një predikimi*

Kërkoni përfitim në thëniet e Zotit dhe pranoni paralajmërimet dhe këshillat e Tij, sepse s'ju ka lënë vend për shfajësim, qysh kur ju ka siguruar udhëheqje të qartë, ju ka pajisur me arsyetim e ju ka treguar veprimet që pëlqen e urren, që të bëni të parat e të mos bëni të dytat. I Dërguari i Zotit thoshte: "Parajsa kushtëzohet me gjëra të pakëndshme[1417], e Skëterra me ep-

[1415] Për shpërblimin.

[1416] Për një ndëshkim.

[1417] Detyra e obligime, që shpesh njeriu s'i gjën të këndshme, po të lodhshme, të mërzitshme dhe të mun-

she dhe nepse'.

Dhe vërtet, bindja ndaj Zotit është e pakëndshme në dukje, ndërsa mosbindja ndaj Tij ka dukje më komode. Zoti pastë mëshirë për ata që i qëndruan pasionit larg dhe e çrrënjosën lakminë nga zemra, sepse zemra e njeriut rreh për larg, por kur jepet pas ambicjes, priret për mosbindje.

Prandaj mbani mend, o krijesa të Zotit: Besimtari duhet të jetë dyshues ndaj zemrës së vet çdo mëngjes e mbrëmje. Asaj duhet t'ia ngarkojë gjithnjë të metat e t'i kërkojë më shumë punë të mira. Silluni si të mirët që ikën para jush, dhe si të devotshmit që ju prijnë. Ata e lanë këtë botë si shtegtarë, duke ecur nëpër të si në një rrugë.

**Madhështia e Kur'anit të Shenjtë**

Dhe dijeni që Kur'ani është këshilltar që s'gënjen kurrë, udhërrëfyes që s'shpie asnjë herë në rrugë të gabuar dhe tregimtar që s'thotë gënjeshtra. Akush s'mund të rrijë në shoqëri të atij Libri pa marrë e lënë diçka kur ndahet prej tij: Merr prej tij udhëheqje e lë verbërí[1418]. Dijeni, që askush nuk do ta ndiejë nevojën e ndonjë gjëje, pasi është drejtuar te Kur'ani, dhe askush nuk do të çlirohet nga ambicjet, para se t'i jetë drejtuar Kur'anit. Kështu pra, kërkojani atij kurimin e sëmundjeve tuaja dhe lypjani atij ndihmën për dertet tuaja. Sepse vetëm ai mund t'jua shërojë sëmundjet më të rënda të mosbesimit, përçarjes, hipokrizisë, revoltës e çoroditjes. Kthehuni te Zoti përmes dashurisë së tij, lutjuni Zotit, e jo njerëzve, përmes tij[1419]. Sepse s'ka tjetër, që t'ju rikthejë tek Zoti, si ai[1420].

Kujtoni, që ai është ndërmjetësues e që ndërmjetësimi i tij do të pranohet. Ai është orator që i ka dhënë provat, tashmë. Për këdo që do të flasë Kur'ani Ditën e Gjyqit, fjala e tij do të pranohet. Ai, për të cilin Kur'ani flet keq në Ditën e Gjykimit, do dënohet për shkak të dëshmisë së tij. Një lajmëtar do të lajmërojë në Ditën e Gjykimit: "Dëgjoni: Çdo mbjellës farash është në hall, përveç mbjellësve të Kur'anit". Prandaj bëhuni mbjellës e pasues të tij dhe bëjeni udhërrëfyesin tuaj për tek Zoti. Kërkoni këshillën e tij për punët tuaja, mos u zini besë mendimeve që bien ndesh me të dhe quajini të dys-

dimshme.

[1418] Shpirtërore.

[1419] Sepse ai është bërë për të kërkuar nga Zoti dhe jo nga njerëzit.

[1420] Njeriu që i njeh mirë vargjet Kur'anore ka të drejtën e rastin që ta mbrojë veten përmes tyre në Ditën e Gykimit.

himta dëshirat që lidhen me çështje të Kur'anit.

**Për besimtarët e punët e tyre të mira, si dhe për hipokritët e punët e tyre të shëmtuara**

Veprim! Veprim! Shikoni fundin[1421] dhe qëndroni të palëkundur. Dhe pas kësaj ushtroni durimin e devocionin. Ju keni një objektiv[1422], ecni drejt tij! Keni një shenjë, udhëhiquni prej saj. Islami ka synim. Ecni drejt synimit të tij. Ecni drejt Zotit, duke zbatuar rregullat që Ai ju ka urdhëruar. Ai i ka shpallur qartas kërkesat e Tij ndaj jush. Unë jam dëshmitari juaj dhe Ditën e Gjykimit do paraqes shfajësime në favorin tuaj.

Hapni sytë: Ajo që është urdhëruar, ka ndodhur dhe ajo që është vendosur, është vënë në jetë. Unë po ju flas me premtimet dhe arsyet e Zotit. Sepse Zoti i Lavdishëm thotë:

**"Atyre që thanë, 'Allahu është Zoti ynë!' e s'u lëkundën nga ky qëndrim, u shkojnë engjëjt e u thonë: 'Mos u trembni[1423] e mos u hidhëroni, por pranoni lajmin e mirë e të gëzuar të Parajsës, që ju ishte premtuar.'"**

(Kur'ani, 41:30).

Ju keni thënë: "Allahu ynë është Zoti". Atëhere mbahuni fort tek Libri i Zotit, në rrugën e Porosisë së Tij dhe në kursin e virtytshëm të adhurimit të Tij. Pas kësaj mos u largoni prej tij, mos futni në të risi e mos i ktheni kurrizin, sepse atyre që i kthejnë shpinën këtij kursi, nuk do t'u jepet Mëshira e Zotit në Ditën e Gjykimit.

Hapni sytë dhe mos e prishni sjelljen tuaj e mos ndryshoni[1424], po ruani vetëm një gjuhë. Njeriu duhet ta mbajë gjuhën e tij nën kontroll, se ajo tregohet e pabindur me të zotin. Për Allah, unë mendoj se frika e Zotit nuk i jep dorë një njeriu që e pranon, në se nuk mba në kontroll gjuhën e tij. Sigurisht, gjuha e besimtarit është pas shpinës së zemrës së tij[1425], e zemra e jobesimtarit është pas shpinës së gjuhës së tij. Besimtari e bluan mirë në mendje atë që dëshiron të thotë: Në qoftë e mirë, e thotë, në qoftë

[1421] Jetën pas vdekjes.

[1422] Islamin.

[1423] Nga vdekja.

[1424] Mos ndërmerrni deformime të urdhëresave të Shenjta e të mësimeve të Profetit të Shenjtë.

[1425] Pra gjuha vjen pas të menduarit të tij.

e keqe, e lë në fshehtësi. Kurse jobesimtari flet gjithçka që i vjen në gjuhë, pa ditur çfarë është në favorin e tij dhe çfarë është kundër tij.

Profeti i Zotit thotë: "Besimi i njeriut s'mund të jetë i shëndoshë, kur zemra[1426] e tij nuk është e patundur, e zemra e tij nuk mund të jetë e patundur, po të mos jetë nën fré gjuha e tij". Kështu, pra, secili nga ju mund t'ia dalë ta takojë Zotin nëse s'i ka duart të njollosura me gjakun e muslimanëve e pasurinë e tyre e nëse gjuha e tij ka ndenjur larg pisllëkut dhe përfoljes së tyre. Ju duhet të përpiqeni t'i fitoni këto cilësi.

**Veprimi sipas Sunnetit dhe shmagia nga risitë**

Dijeni, o krijesa të Zotit: Një besimtar duhet të shikojë këtë vit si të ligjshme gjithçka që ka parë si të ligjshme edhe vitin e kaluar, dhe të konsiderojë këtë vit si të paligjshme atë që ka konsideruar si të paligjshme edhe vitin e kaluar. Sigurisht, ndryshimi i njerëzve nuk mund ta bëjë të ligjshme atë që është shpallur si e paligjshme; se e ligjshme është ajo që e ka bërë Zoti të ligjshme, dhe e paligjshme është ajo që e ka bërë Zoti të paligjshme. Ju i keni provuar tashmë këto gjëra dhe keni gjykuar për vlerën e tyre; juve ju është predikuar nga ata që jetuan përpara jush; ju janë dhënë shembuj dhe ju është bërë thirrje për faktin e qartë. Vetëm i shurdhri mund të mbetet shurdh ndaj saj e vetëm i verbri mund të mbetet i verbët ndaj saj.

Ai që nuk mund të nxjerrë mësim nga historia e ndodhitë, që Zoti bën kaq dhembshurisht të ngjasin përditë rreth e rrotull tij, nuk mund të nxjerrë dobi nga asnjë këshillë. Ai do të ballafaqohet me humbje në jetën e tij e do ta gjykojë përherë të drejtën si të padrejtë dhe të padrejtën si të drejtë. Njerëzit janë të dy kategorive: Pasues të Sheri'atit dhe inisiatorë të ndryshimeve e të risive, që Zoti s'i dëshmon përmes *Sunnet*it dhe as në dritën e ndonjë argumenti tjetër.

**Udhëheqja përmes Kur'anit të Shenjtë**

Zoti s'ka këshilluar njeri jashtë frymës së Kur'anit, sepse ai është udhërrëfyesi e mjeti më i besueshëm i Tij. Ai përmban lulishte për zemrën e burime për dijen. Nuk ka interpretim tjetër për zemrën e mendjen njerëzore, veç Kur'anit. Medet! Kanë vdekur tashmë ata që e kuptonin dhe e mbanin parasysh, po janë gjallë ata që e kanë harruar e hiqen sikur e kanë harruar. Nëse shikoni ndonjë të mirë, ta mbështetni, po nëse shikoni të keqe, t'i largoheni, sepse Profeti i Zotit thoshte shpesh: "O bir' i Ademit, ushtroje të mirën

[1426] Karakteri.

dhe largohu nga e keqja; se vetëm kështu, ndiqet udh' e drejtë".

**Llojet e padrejtësive**

Dijeni që padrejtësia është tri llojesh: Njëra është padrejtësia që nuk do të falet, e dyta - ajo që nuk do të kalohet pa dhënë llogari për të, dhe e treta ajo që do të falet pa kërkuar hesap. Padrejtësia që nuk do të falet është të pranosh zotër të tjerë, përveç Zotit. Sepse Zoti ka thënë:

**"Zoti s'e fal besimin në më shumë se një Zot."**

(Kur'ani, 4:48, 116).

Padrejtësitë që do falen janë ato që njeriu bën ndaj vetes, duke kryer mëkate të vogla; dhe padrejtësitë që nuk do kalohen pa dhënë llogari, janë padrejtësitë e njerëzve ndaj njerëzve të tjerë. Shpagimi për këto raste është i ashpër. Ai s'është plagosje me thika, as rrahje me shufër, por është kaq i rreptë, sa këto gjëra janë lodra. Prandaj duhet t'i shmangni luhatjet në punët e fesë së Zotit, se uniteti juaj në çështje të së drejtës, që ju s'e pëlqeni, është më i mirë se hallakatja juaj pas të gabuarës, që ju e pëlqeni. Sigurisht, Zoti nuk i ka dhënë kujt gjë të mirë nëpërmjet ndarjes, qoftë ai i vdekur apo i mbijetuar.

O njerëz: Është i bekuar njeriu, që s'i sheh të metat e të tjerëve, sepse sheh të vetat! Është i bekuar njeriu që kufizohet në caqet e shtëpisë së tij, ha bukën e tij, varros vetveten duke iu bindur Zotit të tij, e lutet e përgjërohet për mëkatet e tij, në mënyrë që Zoti ta ndihmojë të merret me punët e tij dhe njerëzit të jenë të sigurtë prej tij[1427].

## Ligjërata 177

***Për dy arbitrat, pas betejës së Siffinit***

Ju, o njerëz, vendosët të zgjidhnit dy persona e ata na u zotuan që do vepronin në pajtim me Kur'anin dhe nuk do binin në gabime, që gjuha e tyre do t'i përmbahej Kur'anit e që zemrat e tyre do rrihnin me ritmet e tij. Po ata nuk e përfillën fare e braktisën çdo gjë që ishte e drejtë, ndonëse të drejtën e kishin përpara syve. Dëshira e tyre ishte të bënin keq dhe sjellja e tyre ishte rrugëhumbëse, ndonëse ishim marrë vesh të vendosej me drejtësi dhe të veprohej në të mirë të çështjes së Islamit, pa ndërhyrje të pikëpamjeve të

[1427] Të mos i gjejë gjë e keqe prej tij.

gabuara apo të prirjeve për gjykim të padrejtë.

Por tani që e braktisën kursin e së drejtës dhe morën anën e së kundërtës së asaj që ishte vendosur, ne kemi një arsye të fortë për ta hedhur poshtë vendimin e tyre.

## Ligjërata 178

***Mbajtur në fillimet e Kalifatit të tij. Në të trajtohen lavdërimi i Zotit, karakteri kalimtar i kësaj bote dhe pakësimi i bekimeve të Zotit***

Një situatë s'e pengon Atë që të futet në një tjetër, koha nuk e ndryshon Atë, vendi nuk e kufizon Atë dhe gjuha nuk e përshkruan dot Atë. Për Atë s'është sekret numri i pikave të ujit, i yjeve të qiellit, i rrymave të erërave në ajër, as lëvizjet e milingonave mbi gurë dhe as gjumi i larvave në natën e errët. Ai i di vendet ku bien gjethet, si dhe lëvizjet e fshehta të bebëzave të syrit.

Dëshmoj që nuk ka zot tjetër veç Zotit, i Cili nuk ka partner, i Cili është i padyshueshëm, Feja e të Cilit s'mohohet dhe krijimtaria e të Cilit nuk vihet në diskutim. Dëshmimi im është si ai i një njeriu me besim të sinqertë, të pastër dhe të ndershëm në fenë e vet, me ndërgjegje të qashtër, zemër që s'ia hap hipokrizisë portat e veta, dhe punë të mira e me shumë peshë. Dëshmoj gjithashtu që Muhammedi është shërbëtori i Tij dhe Profeti i Tij, më i zgjedhuri i krijimit të Tij, i veçuari për të mishëruar realitetet e Tij[1428], i bekuari me nderet e veçanta[1429] të Tij e i preferuari për mesazhet e çmuara të Tij. Është ai që i nguli shenjat e udhërrëfimit dhe treti terrin e verbërisë[1430].

O njerëz, kjo botë e mashtron atë që e dëshiron e joshet prej saj. Ajo nuk sillet e kursyer me atë që e dëshiron dhe e mposht atë që përpiqet t'i bëhet zot. Për Allah, Zoti nuk është i padrejtë ndaj krijesave të Tij[1431]. Asnjë s'është privuar nga kënaqësitë e gëzueshme të jetës, pasi i gjen, por jo kur i përdor për t'u futur në mëkat. Se kur mjerimet plakosin dhe kënaqësitë ngjallin neveri, ai i kthehet Zotit me dëshirë të sinqertë, zemër të drithëruar

[1428] Ai i ka shprehur në mënyrën më të plotë e më të detajuar urdhëresat e Zotit dhe ligjet e Tij.

[1429] Fjala është për virtytet shembullore të tij dhe për karakterin e tij të panjollë.

[1430] U shmangën rrugët e gabuara.

[1431] Vuajtjet janë kryesisht pasoja e efekte të veseve dhe të mëkateve të tyre.

e shpresë se do t'ia kthejë atë që i është larguar dhe do t'ia zbojë atë që e ka pushtuar[1432]

Jua kam frikën se mos bini në padijen që zotëronte përpara ardhjes së Profetit të Shenjtë. Atë kohë kishte gjëra, ndaj të cilave s'mbahej qëndrim i duhur dhe që ishin të padenja për admirim; por, nëse ktheheni tani në gjendjen ku keni qenë, do bëheshit më të virtytshëm, pa dyshim.

Unë veç mund të përpiqem; por nëse do duhej të flisja, do thoshja vetëm që Zoti mund t'i falë veprimet tuaja të mëparshme.

## Ligjërata 179

***Zelib Jemani e pyeti Imam Aliun nëse e kishte parë Zotin. Ai iu përgjigj: "E si mund ta adhuroja një Zot që nuk e kam parë!". Atëhere ky kërkoi të dinte: "Si e keni parë Atë?" Imam Aliu iu përgjigj:***

Atë nuk e shohin dot sytë ballë për ballë, po zemrat e perceptojnë nëpërmjet realiteteve të besimit. Ai është pranë gjërave, por jo fizikisht i pranishëm. Ai është larg prej tyre, por jo i ndarë fizikisht. Ai është folës, por jo përmes të medituarit. Ai synon, por pa u përgatitur më parë. Ai modelon, por pa i vënë gjymtyrët në punë. Ai nuk mund të shikohet si objekt, por s'mund të cilësohet ekzistencë e fshehtë. Ai është i madh, por s'i vishet dot mburrje e arrogancë. Ai shikon, por nuk mund t'i vishet shqisa e të parit. Ai është i mëshirshëm, por s'mund t'i vishet dobësi zemre.

Zemrat na fërgëllojnë nga droja prej Tij, ndërkohë që ulim kokat para Madhështisë së Tij.

## Ligjërata 180

***Duke qortuar ata që nuk i bindeshin***

Lëvduar qoftë Zoti për çfarëdo lloj gjëje që urdhëron dhe për çfarëdo lloj veprimi që paracakton, përfshirë sprovën time me ju, o njerëz që nuk më bindeni kur ju urdhëroj e nuk më përgjigjeni kur ju bëj thirrje. Kur

[1432] Mëkatin dhe lëngatën e zemrës.

keni ngé[1433], hyni në debate mendjeholla, po bëheni të squllët sapo flitet për luftë. Shkëmbeni rromuze me njëri-tjetrin kur njerëzit duan një prijës, por hiqeni mënjanë sapo hasni një punë të mundimshme. Si lum armiku juaj! Për çfarë prisni, kur fjala është për t'i ndihmuar vetvetes dhe për të luftuar për të drejtën tuaj? Se s'mbetet gjë tjetër për ju, veç vdekjes ose turpit.

Për Atë Zot, kur të më vijë dit' e vdekjes, që duket se po më vjen vërtet, ajo do t'ju ndajë nga unë. Sa për mua, unë jam më keq tani që jam pranë jush e në shoqërinë tuaj. Zoti le të merret me ju.

Nuk paska, pra, fé që t'ju bashkojë apo ndjenjë turpi që t'ju sjellë në vete?! Si ka mundësi që Mu'avia thërret ca njerëz të ulët e barbarë e ata e ndjekin pa patur shpërblim e shpresë për të ardhmen, kurse kur ju thërras unë si vazhdues e mbijetues dinjitozë të Islamit, më ktheni kurrizin dhe kundërshtoni[1434], ndonëse ju jap mbështetjen e shpërblimin e duhur?! Sigurisht, midis nesh nuk ka ndonjë gjë[1435], që unë ta pëlqej e ta pëlqeni dhe ju, e që unë ta urrej e ju të më bashkoheni në urrejtjen time ndaj saj.

Ajo që unë dua më shumë është vdekja, s'ka dyshim. Unë jua kam mësuar Kur'anin, jua kam qartësuar argumentet, ju kam njohur me çdo gjë që s'e keni pasë njohur, dhe ju kam detyruar të lëpinit gjithë ç'keni pështyrë[1436]. Bile dhe i verbri do kishte mundur të shihte e kush ishte në gjumë, do ishte zgjuar! Sa i paditur për Zotin është Mu'avia, që i prin, dhe Ibn Nabigha[I], që i mëson.

---

[I]'Nabigha' është mbiemri i Leila Anzias, nënës së Amr bin Asit. Arsyeja pse përmend të ëmën e tij është fama e saj e keqe. Kur Urwe binte Harithi shkoi te Mu'avia dhe Amr bin Asi ndërhyri në bisedë e sipër, ajo i tha: "O biri i Nabighas, guxon të flasësh edhe ti, edhe pse gjithë bota e di që jot' ëmë ka qenë këngëtare në Mekë?! A e di që janë pesë burra që të pretendojnë si bir të tyre? Vet ajo ka pranua, kur e pyetën, se e kishin vizituar pesë veta dhe që ti duheshe quajtur i biri i atij, të cilit i ngjaje më shumë. E ti i ngjaje As bin Wa'ilit më shumë, prandaj dhe u njohe si djalë i tij".

---

[1433] Jeni të lirë nga luftërat.

[1434] Një nga arsyet e kundërshtimit ishte fakti që Imam Aliu nuk i lejonte luftëtarët e tij të plaçkitnin apo nëpunësit e tij të shfrytëzonin të dobëtit e të pambrojturit.

[1435] Urdhra e udhëzime.

[1436] Më përpara.

Këta pesë veta ishin: As bin Wa'ili, Ebu Lehebi, Umeje bin Khalefi, Hisham bin Mugire, si dhe Ebu Sufian bin Harbi. (Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-ferid*, vol. 2, f. 120; Ibn Tajfur, *Belaghat un-nisa'*, f. 27; Ibn Hixhah, *Thamarat ul-awrak*, vol. 1, f. 132; *Safwat*, *Xhumhurat khutab el-Arab*, vol. 2, f. 363; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, vol. 6, ff. 283-5, 291; el-Halebi, *Sire nebewijje*, vol. 1, f. 46).

## Ligjërata 181

***Imam Aliu dërgoi një njeriun e tij për t'i sjellë lajme nga një repart ushtarësh nga Kufa, të cilët kishin vendosur të bashkoheshin me harixhitët, po kishin frikë prej tij e nuk guxonin ta bënin haptazi këtë gjë[I]. Kur lajmëtari u kthye, Imam Aliu i tha: "A janë të bindur e do qëndrojnë, apo lëkunden e do largohen?" Lajmëtari iu përgjigj: "Ata janë larguar, o Prijës i Besimtarëve." Atëhere Imam Aliu tha:***

Mëshira e Zotit qëndroftë larg tyre, si në rastin e Themudit[1437]. Do pendohen për atë që po bëjnë kur shtizat të jenë flakur drejt tyre e shpatat t'u lëshohen mbi kokë. Shejtani që i largoi sot, nesër[1438] do t'i lërë në baltë e s'do t'u dalë për zot. Ata i pret dënim i rreptë për shkak të largimit nga rruga e drejtë, rikthimit në verbërí dhe në udhë të gabuar, si dhe të ikjes nga e vërteta e rënies në faj.

---

[I]Një njeri nga fisi Naxhie, i quajtur Harith bin Reshid, luftoi në anën e Imam Aliut gjatë betejës së Siffinit, po pas Arbitrimit kaloi në rebelim[1439]. Ai erdhi me tridhjetë persona tek Imam Aliu dhe i tha: "Për Atë Zot, unë nuk i bindem më urdhrit tënd, as do lutem më për ty, por do largohem prej teje qysh nesër". Atëhere Imam Aliu i tha: "Në fillim ti duhet të kuptosh arsyet që qëndrojnë në themel të këtij Arbitrimi dhe të diskutosh me mua. Kur të krijosh bindjen tënde, bëj si të duash". Ai iu përgjigj se do të vinte ditën e nesërme prapë për të diskutuar lidhur me këtë problem. Imam Aliu e paralajmëroi: "Shiko, mos i lejo të tjerët të të çorodisin kur të ikësh së këtejmi dhe mos prano rrugë tjetër. Po të kesh vullnetin e mirë për të kuptuar, unë do të të nxjerr nga kjo rrugë e gabuar dhe do të të vë në rrugën e mbarë".

---

[1437] Popull i lashtë i përmendur në Kur'an, që meritoi ndëshkim hyjnor dhe u zhduk.

[1438] Në Ditën e Gjykimit.

[1439] Pas betejës së Siffinit, Mu'avia nuk i mbajti premtimet që u kishte bërë një numri të madh njerëzish nga ushtria e Imam Aliut, me përjashtim vetëm të disa pak krerëve të rëndësishëm, që kaluan hapur në anën e tij. Kjo i zhgënjeu e i turpëroi pa masë këta njerëz, megjithatë s'e gjetën dot kurajon e duhur për të reflektuar për gabimin e tyre fatal, por vendosën ta shfrejnë mllefin e zhgënjimit të tyre duke fajësuar Imam Aliun për pranimin e Arbitrimit. Një nga këta njerëz ishte edhe Harith ibn Reshidi.

Pas kësaj bisede ai u largua, por sjellja e tij e mëvonshme tregoi se ishte i prirë për rebelim dhe nuk donte në asnjë mënyrë që të pranonte arsye. Dhe kështu ndodhi. Ai i mbeti besnik mendimit të tij e sapo u kthye në vendin e vet, u tha pjesëtarëve të fisit: "Përderisa ne jemi të vendosur të largohemi nga Imam Aliu, nuk ka më kuptim që të shkoj prapë tek ai. Duhet të veprojmë siç kemi vendosur".

Lidhur me këtë ngjarje, vajti tek ata për të pyetur Abdullah bin Kuwejlid Azadiun, i cili, kur mori vesh gjendjen, i kërkoi Mudrik bin Rajan Naxhit t'i fliste Harithit dhe t'ia bënte të njohura pasojat shkatërrimtare të këtij rebelimi. Mudriku e siguroi se nuk do lejonte që ky njeri të ndërmerrte një hap të tillë. Atëhere Abdullahu u kthye i kënaqur e ditën tjetër i raportoi Imam Aliut për të gjitha. Imam Aliu i tha: "Le të presim ç'do ndodhë kur të vijë". Por koha e lënë për takimin kaloi e ai nuk erdhi. Imam Aliu e urdhëroi prapë Abdullahun të shkonte e të shikonte se si ishte puna dhe cili kishte qenë shkaku i vonesës. Kur arriti në vend, Abdullahu konstatoi se ishin larguar që të gjithë. Ai u kthye tek Imam Aliu, i cili mbajti me këtë rast këtë ligjëratë.

Fati që pësoi Harith ibn Reshidi është rrëfyer në ligjëratën 44.

## Ligjërata 182[1440]

***Është treguar nga Nauf Bikali, që Imam Aliu e ka mbajtur këtë ligjëratë në Kufa, hipur mbi një gur që ia kishte afruar Xha'de bin Hubejre el-Makhzumi. Imam Aliu kishte në trup një rrobë të leshtë. Brezi i shpatës së tij ishte thurur prej gjethesh, edhe sandalet që mbante veshur ishin bërë nga gjethe palmash. Në ballë kishte një kallo, si ajo e gjunjëve të deveve***

Lëvduar qoftë Zoti, te i cili është rikthimi i të gjithë krijimit e fundi i të gjitha gjërave. Ne i thurim Atij himne për bujarinë e Tij të madhe, mençurinë e Tij të ndritur, mirësinë e Tij jetëdhënëse dhe bekimet e Tij - himne që janë pjesë e së drejtës së Tij, shlyejnë detyrimet tona ndaj Tij, afrojnë shpërblimin e Tij e nxitin mirësinë e Tij të rritet edhe më shumë. Ne e lypim ndihmën e Zotit si ai që beson mirësinë e Tij, është i dëshiruar për të mirat e Tij, s'dyshon në mbrojtjen e Tij kundër fatkeqësive, është mirënjohës për dhuratat e Tij dhe i bindet Atij me fjalë e me vepra. Ne besojmë në Zotin si ai që i var shpresat me bindje tek Ai, i dorëzohet Atij si besimtar, përunjet kryeulët përpara Tij me besim në Njëshmërinë e Tij, e pranon Atë me gjithë Madhështinë e Dinjitetin

[1440] Këtë ligjëratë Imam Aliu e ka mbajtur rreth një javë para se ta vrisnin, me rastin e mobilizimit të vullnetarëve për të luftuar kundër Mu'avies.

e Tij, dhe i kërkon Atij shpëtim me përkushtim e devocion.

Zoti i Lavdishëm nuk ka qenë lindur nga një at, që ndokush t'i bëhet pjesëtar në lavdi, as ka lindur ndokënd, që të trashëgohet nëse pushon së qeni. Atë s'e ka paraprirë as koha, as hapësira. Tek Ai s'ndodh as rritje, as rrudhje[1441]. Ai na është shfaqur që ta njohim, duke bërë të dukshëm për sytë tanë organizimin e përkryer të Gjithësisë dhe kontrollin e Tij të fortë mbi të. Mes provave të krijimit të Tij është ndërtimi i qiejve[1442], që janë mbërthyer me njëri-tjetrin pa litarë dhe qëndrojnë varur pa asnjë mbështetje. Ashtu bëri hyqëm Ai, e ata u përgjigjën të bindur e me përulësi dhe pa mëri e përtim. Në qoftë se ata nuk do ta njihnin Hyjninë e Tij e s'do t'i bindeshin, Ai nuk do t'i kishte bërë vendin e Fronit të Tij, banesën e engjëjve të Tij dhe stacionin e fundit, nga ku zbret urtësia e pastër, e drejt të cilit ngjiten lutjet e krijesave.

Ai ka bërë yjet në qiej si shenja, me të cilat gjejnë orientim udhëtarët që lëvizin në rrugët e ndryshme të dheut. Mugëtira e perdeve të errëta të hapësirës nuk e spraps dot ndriçimin e dritës së tyre, as vellot e netëve pis të zeza s'kanë fuqi të zbehin dhe fikin dritën e hënës kur përhapet nëpër qiej. Lëvduar qoftë Zoti, të Cilit s'i fshihet dot as nxirosja e muzgut, e as nata sterrë e verbër, që hapet poshtë përmbi dhé apo lart, mbi majat e larta të maleve të mjegulluara, as shungëllimat e shtërngatave nëpër horizontet e hapësirës, as shkrepëtimat e rrufeve në gjirin e tyre, e as rrokullimat e gjetheve që fluturojnë nga vendi, ku i kanë hedhur erërat e stuhitë apo rrebeshet që derdh qielli. Ai e di ku bien pikat e shiut e ku i pi dheu, për ku zvarrriten mundimshëm larvat për t'u strehuar, ç'mjete jetese nevojiten për një mushkonjë dhe ç'mban femra në barkun e saj.

Lëvduar qoftë Zoti që ka ekzistuar qysh përpara ardhjes në këtë botë të kohës, vendit[1443], fronit, qiellit, dheut, xhindeve dhe të qenieve njerëzore. Ai nuk mund të perceptohet nga imagjinata, as të çmohet nga të kuptuarit. Ai që i lyp Atij diçka, s'ia pakëson vëmendjen aspak[1444], dhe as i shteron gjë Atij duke i marrë çfarë i lyp. Ai nuk shikon me anë të syrit, nuk mund të lidhet me ndonjë vend të caktuar, as mund të thuhet se ka shokë. Ai s'krijon duke përdorur gjymtyrë. Atë s'e ndijon dot asnjë shqisë, prandaj

[1441] Të Pushtetit dhe Fuqisë së Tij.

[1442] Fjala është për galaktikat dhe grumbullimet galaktikore.

[1443] Hapësirës.

[1444] Prej të tjerëve.

dhe s'mund të mendohet dot për Të mbi bazën e përvojës njerëzore.

Është Ai, që i foli qartë Musait dhe i tregoi shenjat e Tij të mëdha pa përdorur gjymtyrët e trupit, organet e të folurit apo uvulan[1445]. O ju që merrni përsipër të thoni se si është Zoti! Nëse e keni vërtet seriozisht, provoni njëherë të përshkruani Xhibra'ilin, Mikailin e gjithë ata engjëj në vendet më të larta Hyjnore, pranë Vet Zotit! Ata janë të gjithë kokëulur dhe intelekti i tyre e praps tundimin për t'i veshur Zotit Suprem caqe të fundme. E kjo ndodh sepse përmes cilësive perceptohen vetëm gjërat që kanë formë e pjesë dhe që i dorëzohen vdekjes në fund të jetës së tyre. Nuk ka zot tjetër, përveç Atij. Ai ka ndriçuar gjithçka të errët me rrezëllimin e Tij dhe ka errësuar gjithçka të ndritur me terrin e vdekjes.

**Rreth fatit të popujve të mëparshëm dhe mësimeve që mund të nxirren prej tyre**

Unë ju këshilloj, o krijesa të Zotit, të ushtroni frikën e Zotit, Që ju mësoi ta mbroni trupin tuaj me veshje dhe ju dha kontroll mbi bollëkun e mjeteve të jetesës[1446]. Të ishte ndonjë që do mund të gjente shtigje për te jeta e përjetshme apo mjete për t'iu shmangur vdekjes, ky do të kishte qenë Suleiman bin Da'udi[1447] të cilit i ishte dhënë kontrolli mbi të gjithë xhindet e njerëzit, së bashku me profetësinë dhe pozicionin e lartë përpara Zotit. Por edhe ai mbaroi ç'i takonte nga ushqimi i kësaj bote dhe i shteri vitet që i ishin ndarë; dhe harku i shkatërrimit lëshoi mbi të shigjetën e vdekjes. Shtëpia e tij u boshatis, vendet ku ai rrinte mbetën shkretë dhe u trashëguan nga të tjerë njerëz. Sigurisht shekujt e kaluar kanë mësim për ju.

Ku janë Amalekitët[I] dhe bijtë e Amalekitëve? Po faraonët e bijtë e faraonëve[I]? Ku janë njerëzit e qyteteve të Rasit[I], që vranë profetët, përbuzën traditat e lajmëtarëve hyjnorë e rigjallëruan traditat e tiranëve? Ku janë ata që

---

1445 Gjuhëza ose njerithi, zgjatja mishtore e pjesës së butë të qiellzës mbi fytin.

1446 Në këto dy fjali Imam Aliu thekson dhe një herë epërsinë e njeriut mbi gjithçka tjetër të krijimit, epërsi që e siguron atributi në dukje i thjeshtë i aftësisë së tij për të menduar. Është kjo aftësi që e bën njeriun, me trupin më pak të mbrojtur nga gjithë krijesat, që ta ndiejë veten sundimtar të tyre. Po kështu, është kjo që i jep atij kontroll të plotë mbi dukuritë e tjera të natyrës, nga bimët e kafshët, deri te energjia bërthamore. Dhe të gjitha këto, falë trurit të veçantë, që i dha Zoti. Vetëm kjo dhuratë do të ishte mjaft për të motivuar mirënjohjen ndaj Tij dhe për t'iu bindur në gjithçka, sepse Ai mund t'ia kishte bërë këtë dhuratë një qenieje tjetër dhe atëhere do ishte ajo, e jo njeriu, zotërues i gjithçkaje.

1447 Solomoni, biri i Davidit.

fushatuan me ushtri, mundën e masakruan mijëra, mobilizuan popuj dhe populluan qytete?

**Pjesë e po asaj ligjërate për Imam Mehdiun**

Ai[1448] do vishet me mburojën e mençurisë[1449] e me të gjitha aftësitë për ta kontrolluar e përdorur mirë, të tilla si njohja e përkryer, trajtimi komplet[1450], si dhe përkushtimi i plotë. Për të ajo do të jetë si diçka, që ai e kishte humbur dikur dhe e kërkonte deri tani, apo si nevojë, që përpiqej ta përmbushte. Kur Islami të jetë në gjendje të vështirë, ai do të ndihet i braktisur, si udhëtari i huaj e i pambrojtur, apo si ajo deveja e lodhur, që rreh bishtin për toke dhe nder qafën e saj të gjatë mbi dhé. Ai është i fundit i provave[1451] të Allahut dhe një nga mëkëmbësit e profetëve të Tij[1452].

**Pastaj Imam Aliu vazhdoi më tej për mënyrën e tij të qeverisjes, si dhe për dhembjen që ndjente për martirizimin e bashkëluftëtarëve të tij**

O njerëz! Unë jua kam thënë këshillat që profetët predikonin shpesh para njerëzve të tyre e kam sjellë te ju gjithë ç'sillnin mëkëmbësit e profetëve për ata që vinin pas tyre. Unë u përpoqa t'ju mësoj me disiplinën time, por ju nuk mundët të drejtoheshit. Unë ju vura në lëvizje përmes paralajmërimit, por ju nuk e gjetët mënyrën e duhur të veprimit. Mjerë ju! Mos ndoshta shpresoni Imam tjetër, që t'ju çojë në rrugë të drejtë dhe t'ju tregojë rrugën e mbarë?

Mbani parasysh: Në këtë botë gjërat që kishim përpara, tashmë janë bërë të së shkuarës, e ato që ishin të së shkuarës, na kanë ardhur tani mu tek dera. Njerëzit e virtytshëm të Zotit e kanë mbledhur mendjen të nisen. Me ato pak kënaqësi kalimtare të kësaj bote ata kanë blerë shumë e shumë të mira të botës tjetër, ku do të rrinë përjetësisht. E ç'humbje patën vëllezërit tanë, që ranë në Siffin, ngaqë s'janë sot midis nesh? Veç nuk gëlltitin kafshata

[1448] Imami i Dymbëdhjetë, Mehdiu.

[1449] Pra do ta mbrojë veten me shkencën dhe dijen më supreme të kohës.

[1450] Pra do të jetë i përgjegjshëm për delikatesën, me të cilin duhen trajtuar këto burime të shkencës e dijeve, në mënyrë që të mos i bëhet dëm njerëzimit dhe pjesës tjetër të krijimit.

[1451] Arabisht, *huxhxheh*.

[1452] Në atë gjendje ai do të vendosë për herë të fundit mbretërinë e Zotit mbi Tokë, duke qenë në këtë mënyrë demonstrimi dhe prova përfundimtare e Dëshirës së Mëshirshme të Tij, që njeriu të bëjë një jetë dinjitoze dhe të eci në rrugët e drejta, që Ai ka përcaktuar.

mbytëse dhe nuk pijnë në ujëra të turbullta[1453]! Për Allah, ata kanë takuar Zotin e Ai u ka dhënë shpërblimet e i ka vënë të rrinë në shtëpi të sigurta, pas gjithë asaj lemerie.

Ku janë vëllezërit e mi, që morën shtegun e drejtë dhe shkelën në rrugën e së mbarës? Ku është Ammari[II]? Ku është Ibn Texhihani[III]? Ku është Dhu'sh-Shehadetejni[1454]? Dhe ku janë të tjerët[IV] si ata dhe si shokët e tyre, që ia premtuan veten vdekjes, e kokat e të cilëve i rrëmbeu një armik i poshtër?

**Imam Aliu kaloi dorën mbi mjekrën e tij të nderuar e të spikatur dhe qau një copë herë; pastaj vazhdoi:**

O vëllezërit e mi, që recituat Kur'anin e i forcuat pozitat e tij, që menduat për detyrimet tuaja e i përmbushët, që gjallëruat *Sunnet*in e shkatërruat sajimet. Ju u përgjigjët, kur ju thirrën për në Luftën e Shenjtë, ju i besuat prijësit tuaj dhe i shkuat pas.

**Pastaj Imam Aliu thirri me zë të fortë**

Xhihad! Xhihad, o krijesa të Zotit! Për Allah, sot unë po mbledh ushtrinë. Kush dëshiron të shkojë tek Zoti, le të bëjë përpara!

---

[1453] Është fjala për konfuzionin e madh që u krijua midis muslimanëve pas betejës së Siffinit dhe shkatërrimit të fitores së arritur në të, si rezultat i Arbitrimit.

[1454] I barabarti me dy dëshmitarë. Khuzejme ibn Thabit el-Ensariu njihet me emrin Dhu'sh-Shehadetejn sepse Profeti i Shenjtë e quante dëshminë e tij të barasvlefshme me dëshminë e dy dëshmitarëve. Sa kohë që ishte gjallë Profeti, ka qenë pjesëmarrës në betejën e Bedrit, në beteja të tjera si dhe në ngjarjet e rëndësishme të muslimanëve. Numërohet midis përkrahësve më të hershëm të Imam Aliut dhe ka marrë pjesë në betejat e Xhemelit e Siffinit. Abdur-Rahman ibn Ebi Lejla tregon se kishte parë në luftën e Siffinit një njeri që luftonte trimërisht me një armik. Kur ky ishte përpjekur t'ia kthente mendjen, ai i ishte përgjigjur:

> Unë jam Khuzejmeh ibn Thabit el-Ensari dhe e kam dëgjuar Profetin e Shenjtë të thoshte: "Të luftosh, por të luftosh në anën e Aliut". (el-Khatib el-Baghdadi, *Muvaddih avham el-xham we't-tefrik*, vol. 1, f. 277).

Khuzejmeh u martirizua në Betejën e Siffinit pas vrasjes së Ammar ibn Jasirit në po këtë betejë.
Seif ibn Umer al-Useidi, një falsifikator i njohur, sajoi një Khuzeimeh tjetër, duke thënë që ishte ky ai që ishte martirizuar në betejën e Siffinit, e jo ai që thirrej me emrin Dhu'sh-Shehadetejn. Taberiu nënvizon se kjo histori e fabrikuar ka çorientuar me ose pa qëllim një numër historianësh të tjerë.
Pasi e refuzon këtë histori si shpifje, Ibn Ebi'l-Hadidi shton:

> Përveç kësaj, ç'është nevoja për ata që mbrojnë Imam Aliun që të mburrin kaq shumë Khuzeime, Ebu'l-Hejthemë, Ammarë e të tjerë? Po ta gjykonin njerëzit me objektivitet dhe drejtësi Imam Aliun, do ta kuptonin menjëherë që edhe sikur ai të mbetej i vetëm në njërin krah, kurse të gjithë njerëzit e tjerë të bëheshin në krahun tjetër, kundër tij, e drejta do ishte me të, kurse pjesa tjetër do ishte në të padrejtë. (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 10. ff. 109-110).

**Naufi thotë:** "Pastaj Imam Aliu i dha Huseinit komandën mbi një forcë prej dhjetë mijë vetash, Kejs bin Sa'dit mbi dhjetë mijë të tjerë dhe komandantëve të tjerë forca të tjera të ndryshme. Synimi i tij ishte që të kthehej mbrapsht në Siffin. Por e Premtja nuk erdhi më, sepse e vrau Ibn Mulxhemi i mallkuar, Zoti lëshoftë nëmën mbi të! Si pasojë ushtritë u kthyen e shpërndanë dhe ne mbetëm si ato delet që kanë humbur bariun e tyre, ndërkohë që ujqërit i çajnë nga të katër anët."

---

[1]Historia tregon që shpeshherë rrënimi e shkatërrimi i popujve ka ardhur nga padrejtësitë që kanë bërë, perversiteti i hapur dhe shthurja e imoraliteti. Si pasojë, shumë komunitete që e kishin shtrirë pushtetin e tyre në të katër anët e botës së populluar e kishin shpalosur flamujt e tyre në Lindje e në Perëndim të globit, janë zhdukur nga faqja e dheut sikur të mos kishin qenë kurrë, sapo i vunë poshtë veprimet e tyre të mbrapshta dhe punët e tyre të këqija.

Një fund të tillë kanë patur perandoritë e Adit dhe Themudit. Në të njëjtën mënyrë janë shkatërruar fuqitë perandorake të faraonëve dhe të Nabukodonosarit. Ndërtesat e larta të Tasmit e Xhedisit u kthyen në rrënoja. Qytetet e popullit të Rasit u shkretuan dhe qetësia e vdekjes u ul këmbëkryq atje ku më parë vlonin vrullet e jetës, kurse turmat vigane ranë në heshtjen e frikshme të vdekjes. Për një sy që di të shikojë, të gjitha këto ngritje e rënie popujsh përmbajnë lëndë për mijëra mësime. Prej tyre njeriu mund të nxjerrë përfundime nga jeta dhe ndodhitë e saj e të mos harrojë se ku të shpie dhënia pas krenarisë e vanitetit dhe futja në rrugë të shtrembër.

Pikërisht, nxjerrjen e mësimeve të tilla ka parasysh Imam Aliu, kur përmend rrënimin e Amalekitëve, faraonëve dhe popullit të Rasit, të cilët u rrëzuan që nga majat dhe lartësitë e madhështisë në humnerën e shkatërrimit e të humbjes, duke mos lënë prapa as gjurmët dhe as emrin e tyre.

Kush ishin këta Amalekitët? Ibn Kutejbe ka shkruar për ta:

> Midis pasardhësve të Eram bin Sam bin Nuhit ishin Tasmi dhe Xhedisi, që ishin bijtë e Lavaz bin Eram bin Sam bin Nuhit. Ata u vendosën në Jemame. Një vëlla i tyre ishte Amalik bin Lavaz bin Eram bin Sam bin Nuhi, disa nga pasardhësit e të cilit u vendosën në Mekë e disa të tjerë në Siri. Amalekitët ishin pikërisht nga këto fise të Arabisë, që u shpërndanë grupe-grupe në qytete të ndryshme. Nga ata vinin faraonët e Egjiptit dhe sundimtarët e Sirisë. (*el-Ma'arif*, f. 13).

Historiani Taberi ka shkruar:

> Një nga bijtë e Lavazit ishte Amaliku, që jetonte në Mekë dhe në rrethinat e saj. Disa nga pasardhësit e tij migruan në Siri. Amalekitët ishin pasardhësit e tij dhe faraonët e Egjiptit rridhnin nga këta Amalekitë.

Kjo tregon që Amalekitët ishin fise beduine të Arabisë, që krijuan shtetet e tyre në Siri dhe Hixhaz. Në fillim fuqinë e kishte stërgjyshi i madh i familjes, Amaliku, dhe pas tij atë e trashëgoi Tasmi. Pas Tasmit erdhi në fuqi Amluku, biri i tij, i cili e ngriti në sistem shtypjen, tiraninë, pandershmërinë e shthurjen e imoralitetn, aq sa arriti të nxirrte një urdhër, sipas të cilit të gjitha gratë e tribusë së Xhedisit duhej të kalonin një natë me të kur martoheshin, përpara se të shkonin me burrin e tyre. Ky poshtërim vazhdoi derisa një grua e po asaj tribuje, e quajtur Ufeire bint Efar, pësoi fatin e shumë e shumë grave të tjera para saj. Atëhere ajo refuzoi të shkonte tek burri dhe ngjalli në fisin e saj ndjenjën e turpit me anë të poezive; kështu, tribuja e humbi durimin e vendosi të hakmerrej. Vëllai i Ufeires, Eswed bin Efari, i bëri një ftesë Amlukut dhe oborrtarëve të tij, me rastin e një darke. Pak kohë pasi ata arritën, Beni Xhedisët nxorën shpatat e i sulmuan aq befasisht, saqë askush nuk mundi të shpëtonte, veç Riah bin Murit. Ky u arratis, arriti në oborrin e mbretit të Jemenit dhe ia mbushi mendjen të marshonte mbi Beni Xhedisët. Ky i fundit marshoi mbi ta me një forcë të madhe, i vrau e i shpërndau, dhe arriti ta vinte të gjithë vendin e tyre nën sundimin e tij.

Në vitin 2000 p.e.s Amalekitët sulmuan Egjiptin nën udhëheqjen e prijësit të tyre, që njihet me emrin Mbreti Çoban. Për hyrjen e tyre në Egjipt, Mes'udi shkruan:

> Kur shteti i Egjiptit kaloi në duart e grave, sundimtarët përreth nisën të mendonin për pushtimin e tij. Kështu, një nga mbretërit Amalekitë, i quajtur Welid bin Dume, marshoi mbi të dhe bëri beteja të shumta. Më në fund Egjiptianët u nënshtruan dhe pranuan sundimin e tij. Pasi ai vdiq, në fron erdhi Raxhan bin Welid Amalekiti, që ishte faraoni që ka jetuar në ditët e Profetit Jusuf. Pas tij u bë sundimtar Daram bin Raxhani dhe pas tij Kamis bin Medan Amalekiti. (*Muruxh udh-Dheheb*, Vol. 1, f. 322.).

Ata ishin sundimtarë tepër despotikë e të padrejtë. Për t'i ndëshkuar, Zoti krijoi situata që çuan në shkatërrimin e rrënimin e tyre. Për këtë Mes'udi shkruan:

> Amalekitët kishin mbjellur gjithandej vese dhe kaos, prandaj Zoti solli në vend të tyre sundimtarë të tjerë, që i vranë dhe i shkatërruan. (*Muruxh udh-Dheheb*, Vol. 1, f. 265.).

Pas këtyre amalekitëve, sundimtar u bë Welid bin Musabi. Disa studiues thonë se ai vinte nga fisi Lakhm i Sirisë, kurse disa të tjerë thonë se ishte i fisit Katabi. Në fakt Bin Musabi është faraoni që jetoi në ditët e Profetit Musa. Krenaria, egoizmi, paturpësia e arroganca e tij ishin të tilla, saqë, me pretendimin 'unë jam Zoti më i lartë', e bindi veten që pikërisht ai ishte mbi gjithë fuqitë e botës, duke gënjyer e bindur edhe veten që asnjë forcë s'mund t'ia hiqte nga duart mbretërinë dhe qeverisjen. Kur'ani e shpreh me këto fjalë pretendimin e tij 'unë dhe askush tjetër më':

**"Dhe Faraoni u thoshte njerëzve të vet: 'O populli im, a nuk është imja mbretëria e Egjiptit? Po këta lumenj, që rrjedhin pranë meje? A nuk vihet re?'"**

(Kur'ani, 43:51).

Por kur perandoria e tij iu afrua fundit, u shkatërrua në pak çaste. As pozicioni i tij

dhe shërbëtorët e tij nuk mundën t'ia presin rrugën këtij procesi, të cilin nuk e ndaloi dot as hapësira e pafund e mbretërisë së tij. Ishin valët e po atyre lumenjve, që dukeshin sikur përkundeshin për të dhe për krenarinë e tij, që e përpinë, ia nxorën trupin në breg për të qenë mësim për të gjithë, dhe e çuan shpirtin e tij në Skëterrë.

Në po këtë mënyrë u vra e u shkatërrua edhe populli i Rasit, ngaqë përbuzte predikimin dhe thirrjen e një profeti, si dhe për revoltë dhe mosbindje. Lidhur me këtë Kur'ani thotë:

**"U dhamë shembuj dhe fiseve të Adit e të Themudit dhe banorëve të Rasit e brezave të tërë midis tyre, pastaj i shkatërruam secilin prej tyre e i shfarosëm që nga rrënjët."**

(Kur'ani, 25:38-9).

Ras është emri i një lumi në rajonin e Azerbaixhanit, ku ndodheshin dymbëdhjetë qytete-porte, banorët e të cilëve njiheshin si populli i Rasit. Emrat e këtyre qyteteve-porte ishin Aban, Aazar, Dee, Bahman, Isfandar, Farvardin, Urdi Behesht, Khordad, Mardad, Teer, Mehr dhe Shahrior. Si kryeqendër e tyre ishte Isfandari. Në këtë qytet ishte një pishë që e kishte mbjellur Jath bin Nuhi e që quhej Pema e Mbretit. Nga farat e saj ishte mbjellë nga një pemë tjetër në secilin nga qytetet e tjera. Çdo muaj banorët e tyre mblidheshin në një nga qytetet dhe i bënin pemës nderime. Ditën e Novruzit, një herë në vit, ata shkonin në Isfandar dhe adhuronin me nderime të veçanta pemën mëmë, duke ofruar kurbane e duke u lutur t'u plotësonte dëshirat. Zoti dërgoi bin Jakubin, profet nga linja e Is'hakut për të ndaluar adhurimin e kësaj peme, e ky u përpoq t'i largonte nga adhurimi heretik, po ata nuk e dëgjuan, e përzunë, u rebeluan kundër tij e vendosën që ta vrisnin. Për këtë hapën pranë lumit një pus, hodhën Jakubin në të e ia zunë grykën me një gur, duke i shkaktuar një vdekje çnjerëzore. Ky krim mizor u pasua nga hakmarrja e pamëshirshme Hyjnore. Mbi ta fryu një erë e nxehtë e tepër e fortë, që i dogji të gjithë banorët e Rasit, kurse nga nëntoka shpërtheu një lavë sulfurore, që i përvëloi të dymbëdhjetë qytetet dhe i shkatërroi e shkriu të gjitha kufomat e tyre.

[II]Ammar ibn Jasiri ka qenë një nga të parët që është kthyer në musliman dhe muslimani më i parë që ndërtoi në shtëpinë e tij një xhami për t'iu falur Zotit. Ammari u fut në Islam së bashku me të atin, Jasirin, dhe të ëmën, Sumejen. Për këtë veprim të tyre Kurejshët i torturuan mizorisht dhe Ammari i humbi të dy prindërit, që, në këtë mënyrë, u bënë të parët martirë të Islamit që ishin burrë e grua.

Amari ishte ndër ata që emigruan në Abisini dhe muhaxhiri i parë i Medinës. Ka qenë i pranishëm në betejën e Bedrit dhe në të gjitha betejat e ngjarjet e tjera të rëndësishme të muslimanëve, sa kohë që ishte gjallë Profeti i Shenjtë. Në të gjitha ato është shquar për rolin e tij të madh dhe për përpjekje maksimale.

Tregohen shumë hadithe nga Profeti për vlerësimin e virtyteve të Ammarit, tipareve të tij të shquara e punëve të tij të vlefshme, siç është ajo që tregojnë Aisheja dhe të tjerë, sipas së cilës vetë Profeti ka thënë: "Ammari ishte i mbushur me besim, që nga maja e flokëve e deri tek tabani i këmbëve". Në një tjetër traditë, Profeti i Shenjtë ka thënë për Amarin:

> Ammari është me të vërtetën dhe e vërteta është me Amarin. Kur vjen ai, vjen e vërteta. Ammari është pranë meje aq afër, sa syri me hundën. Medet! Një grup rebelësh ka për ta vrarë. (Ibn Sa'd, *et-Tabakat*, vol. 3, f. 187; el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 3, f. 392; Ibn Hisham, *es-Sireh*, vol. 2, f. 143; Ibn Kethir, *el-Bidaje we'n-Nihaje*, vol. 7, ff. 268, 270).

Po kështu është e mirënjohur dhe e padiskutueshme tradita që përcjellin njëzetë e pesë sahabë të Profetit të Shenjtë [el-Bukhari (*Sahih*, vol. 8, ff. 185-6), Tirmidhiu (*Xhami us-Sahih*, vol. 5, f. 669); Ahmed ibn Hanbel (*Musned*, vol. 2, ff. 161, 164, 206; vol. 3, ff. 5, 22, 28, 91; vol. 4, ff. 197, 199; vol. 5, ff. 215, 306; 307; vol. 6. ff. 289, 300, 311, 315)], si dhe shumë historianë e muhadithë të Islamit:

> Medet! Një grup rebelësh që do duan t'i largohen së vërtetës, do ta vrasin Ammarin. Ammari do t'i thërrasë ata për në Parajsë, kurse ata do t'i thërrasin për në Ferr. Por në Ferr do të shkojnë vrasësi i tij dhe ata që do ta zhveshin nga rrobat dhe armët.

Ibn Haxher el-Askalani (*Tahdhib ul-Tahdhib*, vol. 7, f. 409; *el-Isabeh*, vol. 2, f. 512) dhe es-Sujuti (*el-Khasa'is ul-kubra*, vol. 2, f. 140) thonë: "Ky hadith është 'mutewatir'[1455]".

Ibn Abd ul-Berri (*el-Isti'ab*, vol. 3, f. 1140) thotë:

> Transmetimi i tij bëhet me zinxhir të pandërprerë, duke përfunduar tek Profeti i Shenjtë, i cili thotë: "Një grup rebel do ta vrasë Ammarin"; kjo është një tjetër dëshmi për dijenitë sekrete të Profetit dhe një tjetër shenjë e aftësive të tij për profetizim. Kjo traditë është midis traditave më autentike e më të padyshimta.

Pasi vdiq Profeti i Shenjtë, Ammari u bë një nga partizanët më të flaktë e mbështetësit më të mëdhenj të Imam Aliut në të tre kalifatet e para. Gjatë Kalifatit të Tretë, kur besimtarët protestuan kundër politikave të Uthmanit në shpërndarjen e Thesarit Publik, ai u deklaroi publikisht se paratë që ishin në thesar, ishin të shenjtëruara dhe i takonin Zotit, prandaj ai kishte të drejtën që t'i përdorte ashtu siç e mendonte ai të arsyeshme, si kalif i Profetit që ishte. Pas kësaj ai kishte kërcënuar dhe mallkuar të gjithë ata që përpiqeshin ta pengonin e që flisnin për këtë çështje. Atëhere Ammari shpalli hapur e me guxim mosaprovimin e tij e nisi ta akuzonte me një indinjatë që kishte kohë që i ziente, për injorim të interesave të popullit të thjeshtë dhe për ringjallje të zakoneve pagane, që kishte çrrënjosur Profeti me aq shumë mundim. Kalifi urdhëroi ta rrihnin. Menjëherë u ngritën disa Umejjadë të afërm në fis me kalifin dhe u vërsulën mbi Ammarin e nderuar, ndërsa vetë kalifi nisi ta qëllonte me shkelma dhe këpucë në vendet delikate, derisa i shkaktuan hernie. Ammari humbi ndjenjat për tre ditë me radhë e për të u kujdes Umm al-muminin Um Selime, që e mori në shtëpinë e saj. Kur erdhi në vete, tha: "Subhanallah, nuk është hera e parë që duroj tortura për hir të së vërtetës" (el-Baladhuri, Ansab ul-Ashraf, vol. 5, ff. 48, 54, 88; Ibn Ebi'l-Hadid, Sherh, vol. 3, ff. 47-52; Ibn Kutejbe, *el-Imameh we'l-sijaseh*, vol. 1, ff. 35-36; Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd*

[1455] Nga aq shumë burime, saqë s'bije asnjë dyshim mbi vërtetësinë e saj.

*ul-ferid*, vol. 4, f. 307; Ibn Sa'd, *et-Tabakat*, vol. 3, Pj 1, f. 185; ed-Dijarbakri, *Tarikh ul-Khamis*, vol. 2, f. 271).

Kur Imam Aliu u bë kalif, Ammari ishte një nga përkrahësit e tij më të sinqertë. Ai mori pjesë në mënyrë aktive në gjithë veprimtaritë shoqërore, politike e ushtarake të asaj kohe, sidomos në betejat e Xhemelit e të Siffinit.

Amari ra dëshmor më 9 Sefer të vitit 37 H. gjatë betejës së Siffinit, kur i kishte kaluar të shatëdhjetat. Atë ditë, Ammari kishte ngritur sytë nga qielli dhe kishte thënë:

O Zoti im! Ti e di me siguri që sikur të kishte qenë dëshira Jote të hidhesha në këtë lumë[1456] e të mbytesha, do ta bëja. O Zoti im! Ti e di, sigurisht, që për hirin Tënd unë do mund ta ngulja shpatën time drejt e në zemrën time, deri sa të më dilte në anën tjetër të trupit. O Zoti im! Unë nuk mendoj se mund të ketë gjë tjetër më të pëlqyeshme për Ty, sesa të luftoj këtë turmë mëkatarësh; e, po ta di se ka veprim tjetër, që Ti e do më shumë, unë do ta bëja.

Ebu Abdur-Rahman es-Sulami rrëfen:

Ne kemi qenë të pranishëm me Imam Aliun në Siffin, ku pashë Ammar ibn Jasirin, të cilin e ndiqnin shokët e Profetit të Shenjtë sikur të ishte ndonjë flamur. Dëgjova Ammarin t'i thërriste Hashim ibn Utbes: "O Hashim! Vërsulu mbi radhët e armikut. Parajsa është nën tehun e shpatës! Sot do takoj të dashurit e mi, Muhammedin dhe shokët e tij".

Pastaj tha: "Për Atë Zot! Edhe sikur të na ndiqnin deri në palmat e Haxharit[1457], përsëri do mbeteshim të sigurtë që e drejta është me ne dhe e padrejta është me ta". Dhe Ammari vazhdoi duke iu drejtuar armiqve:

*Dikur ju luftonim se Zotin s'e njihnit dhe Librin s'e pranonit,*

*E sot, sepse Librin shtrembëruat dhe se Zotin prapë s'e doni*

*I kemi zhveshur shpatat t'jua heqim kokat nga vendet e tyre,*

*O do vejë e drejta në vend, o vetëm mort do keni e mynxyrë.*

Tregimtari vazhdon se ai nuk kishte parë asnjëherë të vriteshin aq shumë shokë të Profetit në një ditë të vetme:

Pastaj Ammari u fut hipur mbi kalin e tij në fushën e betejës dhe nisi të luftonte. Ai i ndiqte me këmbëngulje armiqtë dhe bënte sulm pas sulmi duke hedhur parrulla që i trimëronin njerëzit e tij, derisa një grup sirianësh të poshtër e rrethuan nga të gjitha anët e një i quajtur Abu el-Ghadijah el-Xheuheri i dha një goditje shpate që s'mundi ta mbante dot, prandaj u kthye në kamp. Aty kërkoi ujë, por i sollën një sapllak me qumësht. Kur e pa, Ammari tha: "I Dërguari i Allahut më kishte thënë të vërtetën". Njerëzit e pyetën se ç'donte të thoshte me ato fjalë, e ai u tha: "Profeti i Zotit më ka

---

[1456] Eufrat.

[1457] Haxhari është një qytet në Bahrein, në gjirin Persik. Do të thotë: Edhe sikur të na ndiqnin nëpër të gjithë shkretëtirën e Arabisë.

thënë që gjëja e fundit që do më jepet nga kjo botë, do jetë qumësht". Pastaj e mori sapllakun në duar, e piu dhe ia dha shpirtin Zotit të Madhërishëm. Kur e mori vesh Imam Aliu vdekjen e tij, iu ul pranë trupit, ia mori kokën në prehër e mbajti për të këtë fjalim të dhimbshëm:

> Nuk ka besim të vërtetë muslimani që nuk u prek nga vrasja e të birit të Jasirit e s'u helmua nga kjo humbje kaq e madhe. Zoti pastë mëshirë për Ammarin ditën që përqafoi Islamin, Zoti pastë mëshirë për Ammarin ditën që u vra, dhe Zoti pastë mëshirë për Ammarin ditën që erdhi në jetë. S'ka dyshim, Ammari ishte i atij rangu, që s'mund të quash tre persona shokë të Profetit, pa quajtur atë të katërtin, e nuk mund të kujtosh katër prej tyre, pa përmendur të pestin Ammarin. Nuk ka asnjë shok të Profetit të mos jetë i bindur se ai e meritonte Parajsën dy apo tre fish dhe se e kish fituar qysh në të gjallë. Parajsa i dhëntë gëzim Ammarit tani e tutje. Sigurisht është thënë nga vet Profeti i Shenjtë, që Ammari është me të vërtetën, që e vërteta është me Ammarin, që ai është ku është e vërteta dhe që vrasësi i tij do digjet në Skëterrë.

Pastaj Imam Aliu bëri përpara, fali xhenazen e tij dhe e varrosi me duart e tij e me veshjet e tij.

Vdekja e Ammarit shkaktoi një tronditje të madhe edhe në radhët e ushtrisë së Mu'avies, sepse në krahun e tij ndodheshin një numër njerëzish të shquar, që ishin të bindur se po luftonin për një çështje të drejtë kundër Imam Aliut. Këta njerëz e dinin thënien e Profetit të Shenjtë, që Ammari do të vritej nga një grup, i cili luftonte në anën e gabuar. Kur panë se Ammari u vra nga ushtria e Mu'avies, u bindën që ndodheshin në kampin e gabuar dhe që Imam Aliu ishte përfundimisht në të drejtë. Ky dyshim përfshiu si komandantët, edhe radhët e ushtarëve të thjeshtë, por Mu'avia mundi t'i qetësonte duke u thënë që Ammarin e kishte sjellur Imam Aliu në fushën e betejës, prandaj ishte ai përgjegjës për vdekjen e tij. Kur ia treguan këtë gjë Imam Aliut, ai tha se kjo ishte njësoj sikur ta quaje Profetin e Shenjtë fajtor për vdekjen e Hamzait, meqenëse ishte ai që e kishte shpënë në betejën e Uhudit.

[III]Ibn Texhihani ka qenë një nga prijësat e rëndësishëm të ensarëve dhe një nga ata që i bëri 'Betimin e Ridvanit' Profetit të Shenjtë. Ai ka marrë pjesë në betejën e Bedrit e në të gjitha betejat e ngjarjet e tjera të rëndësishme sa ishte gjallë Profeti. Ai ishte gjithashtu një nga mbështetësit e sinqertë të Imam Aliut. Ka marrë pjesë në betejën e Xhemelit dhe në atë të Siffinit, ku edhe ra dëshmor. (Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, Vol. 4, f. 1773; *Siffin*, f. 365; Ibn ul-Athir, *Usd ul-ghabeh*, Vol. 4, f. 274; Vol. 5, f. 318; Ibn Haxher el-Askalani, *el-Isabeh*, Vol. 3, f. 341; Vol. 4, f. 312-313; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, Vol. 10, f. 107-108; el-Baladhuri, *Ansab ul-ashraf*, f. 319).

[IV]Midis atyre që ishin në betejën e Xhemelit në anën e Imam Aliut kishte 132 luftëtarë të Bedrit dhe 700 pjesëmarrës të 'Betimit të Ridvanit', që u zhvillua nën hijen e një

peme (edh-Dhehebi, *Tarikh ul-Islam*, Vol. 2, f. 171; Khalifah ibn Khajjat, *at-Tarikh*, Vol. 1, f. 164). Gjatë kësaj beteje nga ana e Imam Aliut u martirizuan rreth 500 vetë, po disa thonë që ky numër është më i madh. Kurse nga rebelët e Xhemelit vdiqën afro njëzet mijë vetë (Ibn Abd Rabbih, *el-Ikd ul-ferid*, Vol. 4, f. 326).

Në betejën e Siffinit në anën e Imam Aliut morën pjesë 80 luftëtarë të Bedrit dhe 800 pjesëmarrës në 'Betimin e Ridvanit' (el-Hakim, *el-Mustedrek*, Vol. 3, f. 104; Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, Vol. 3, f. 1138; Ibn Haxher el-Askalani, *el-Isabeh*, Vol. 2, f. 389; el-Jakubi, *et-Tarikh*, Vol. 2, f. 188).

Midis martirëve të Siffinit ishin 25 ose 26 luftëtarë të Bedrit dhe nga 63 deri në 303 të betuar të Ridvanit. (*Siffin*, f. 558; Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, Vol. 2, f. 389; el-Baladhuri, *Ansab ul-ashraf*, f. 322; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, Vol. 10, f. 104; Ebu'l-Fida, *Tarikh ul-Mukhteser*, Vol. 1, f. 175; Ibn el-Wardi, *et-Tarikh*, Vol. 1, f. 240; Ibn Kethir, *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Vol. 7, f. 275; ed-Dijarbakri, *Tarikh al-khamis*, Vol. 2, f. 277).

Përveç këtyre bashkëluftëtarëve të shquar të Imam Aliut, në Siffin ranë dëshmorë Hashim ibn Utbeh Wekkasi, që u vra në të njëjtën ditë me Ammarin e që atë ditë mbante flamurin e ushtrisë së Imam Aliut, si dhe Abdullah ibn Budeili, i cili herë-herë komandonte krahun e djathtë ose këmbësorinë e ushtrisë së Imam Aliut.

## Ligjërata 183

### *Duke lëvduar Zotin për mirësitë e Tij*

Lëvduar qoftë Zoti, që është pranuar pa u parë dhe që krijon pa asnjë mundim. Ai e krijoi qenien me Pushtetin e Tij, Atij i takon përkushtimi i prijësit për meritë të Dinjitetit të Tij. Ai e dëshmon lartësinë e Tij mbi shquarjen e njerëzve përmes bujarisë së Tij. Ai është, që e bëri krijimin e Tij të popullojë botën, Ai nisi te xhindet e njerëzit lajmëtarët e Tij për t'u zbuluar thelbin e saj, për t'i paralajmëruar për dëmet e saj, për t'u dhënë shembuj prej saj, për t'u treguar të metat e saj e për t'u dhënë një tablo të plotë të aspekteve që përmbajnë mësim lidhur me ndryshimet e shëndetit dhe me sëmundjet në këtë botë, me gjërat e saj të ligjshme dhe gjërat e saj të paligjshme, dhe me çdo gjë që Zoti ka bërë për të bindurit e të pabindurit, që janë Parajsa e Skëterra dhe nderi e turpi. E falënderoj Zotin, se Ai e kërkon mirënjohjen e krijesave të Tij. Ai i ka fiksuar masë çdo gjëje, kohë të fundme çdo mase, e ligj të pathyeshëm çdo kohe të fundme.

**Pjesë e kësaj ligjërate për madhështinë dhe rëndësinë e Kur'anit të Shenjtë**

Kur'ani nxit dhe pengon, hesht dhe flet. Ai është prova e Zotit për krijimin e Tij, me të Ai i kërkon krijimit t'i zotohet se do veprojë sipas tij. Përmes tij Ai ka përsosur rrezatimin e tij e ka lartësuar fenë e Tij. Ai e ftoi Profetin e Shenjtë të largohej nga kjo botë, pasi ai u përcolli njerëzve porositë e Tij udhërrëfyese përmes Kur'anit. E pra, shikojeni Zotin si të Madh, se vet Ai e quan Veten të Madh, sepse nuk ju fsheh asgjë nga Feja e Tij, as ka lënë gjëkafshë jashtë saj e s'e përmend sepse i pëlqen ose jo; Ai ka dërguar për çdo gjë porosi të sakta e të qarta udhërrëfyese, si dhe shenja që përcaktojnë se ç'gjë është e ndaluar, dhe ç'gjë është e lejuar. Dhe ato që i pëlqejnë Atij mbeten të njëjta, sido që të vijë koha.

E pra, Ai nuk mund të kënaqet me ju për gjëra, që nuk ua pëlqente as atyre para jush, dhe Ai nuk do t'jua pëlqejë juve gjërat që nuk e kënaqnin me ata përpara jush. Ju jeni çuar në rrugën e qartë dhe ju është thënë ajo që u është thënë edhe atyre përpara jush. Zoti është i mjaftë për nevojat tuaja në këtë botë dhe do vetëm që t'ia dini, e ju kërkon t'ia përmendni Emrin.

**Paralajmërimi për ndëshkimin në Ditën e Fundit**

Ai ju këshillon t'i druheni, dhe këtë e ka bërë pikën më kulmore të vlerësimit prej Tij e të vetmen gjë që kërkon nga krijesat e Tij. Prandaj, ju duhet të keni frikë nga Zoti, sepse Ai është i tillë, që ju duhet të ndjeheni përherë sy-më-sy me Të, se fati juaj është përherë në zotërimin e Tij dhe se, përmes tij, Ai kontrollon çdo ndryshim të gjendjes suaj. Në qoftë se ju fshihni diçka, ai e di që më parë çfarë i fshihni, e nëse shfaqni gjë, Ai e regjistron si dëshmi. Këtë punë Ai ua ka caktuar rojeve të nderuara engjëllore, që nuk i nënvlerësojnë të mirat dhe nuk i mbivlerësojnë të këqijat. Dijeni se kushdo që ia ka drojën, do ketë prej Tij rrugë për t'u ikur vështirësive dhe dritë për t'i shpëtuar territ; dhe do ta mbajë përherë në gjendjen që do e do t'i japë pranë Vetes një vend të nderuar, në shtëpinë që ka bërë për Vete. Hija e kësaj shtëpie është vetë froni i Tij, drita e saj është rrezëllimi i Tij, vizitorët e saj janë Engjëjt e Tij dhe miqtë e saj janë Profetët e Tij.

Prandaj nxitoni drejt vendit të rikthimit dhe përparoni drejt vdekjeve tuaja duke mbledhur zahiré për botën tjetër. Së shpejti shpresat e njerëzve do të priten e vdekja do t'i rrëmbejë e do t'ua mbyllë dyert e pendesës. Po tani jeni ende në vendin, te i cili do kishin dashur të riktheheshin ata që jetuan

përpara jush. Kjo botë nuk është për ju shtëpi, po vend kalimi e udhëtimi. Thirrja për të ikur prej saj ju ka ardhur dhe porosia për të siguruar ç'ju duhet sa jeni ende në të, ju është dhënë. Ta dini që zjarrit të Ferrit s'ia del dot lëkura juaj e brishtë. Prandaj, kini mëshirë për veten, sepse kjo botë diç ju ka treguar për dhembjen e mjerimin.

Keni parë ndonjëherë si bërtet dikush vetëm se është shpuar nga një gjemb, sepse humbet gjak nga një rrëzim i vogël, apo ngaqë e përvëlon rëra e nxehtë? E si do ta ndiejë ai veten kur të jetë mbi tiganët e Skëterrës e nën peshën mbytëse të gurëve, i vetëm e në shoqëri të djajve e vetëm i përqeshur prej tyre? A e dini? Kur nxehet Maliku[1458] me zjarrin, flakët e tij nisin e kërleshen gjithë tërbim me njëra-tjetrën, dhe kur ai e qorton, i kaptojnë edhe vet dyert e Skëterrës!

O ju, të vjetër dhe të mëdhenj, që mosha ju ka thinjur: Si do ta ndjeni veten kur vorbullat e zjarrit t'ju prekin vertebrat e qafës dhe kur manshetat e mëngëve do t'ju ngjiten aq fort pas duarve, sa do marrin me vete gjithë mishin e llërës? Kini frikë nga Zoti, o njerëz, sa jeni mirë me shëndet dhe përpara se t'ju mundë fatkeqësia! Përpiquni ta lironi qafën nga shtërngimi, përpara se t'jua heqin garancinë. Hapini sytë, hollojini barqet tuaja, përdorini gjymtyrët tuaja, harxhojini paratë tuaja, kujdesuni për trupat tuaj dhe futini në punë për të mirën tuaj, e mos u tregoni me to dorështrënguar, se Zoti, i Pastërti dhe i Larti, ka thënë:

> **"Në qoftë se ndihmoni në rrugën e Zotit, edhe Ai do t'ju ndihmojë e do t'i ngulë fort në tokë këmbët tuaja."**

(Kur'ani, 47:7).

Dhe Ai ka thënë edhe këtë:

> **"Kush është që do t'i huante Zotit një hua të mirë? Që Ai t'ia dyfishojë e t'i caktojë një shpërblim fisnik."**

(Kur'ani, 57:11).

Ai nuk jua kërkon mbështetjen për shkak të ndonjë dobësie dhe as ju kërkon hua sepse ka mbetur ngushtë. Por, ndonëse zotëron tërë ushtritë e qiejve e tokës dhe është i fuqishëm e i mençur, Ai e do ndihmën tuaj, e ndo-

[1458] Kryegardiani i Skëterrës

nëse i ka të Tijat gjithë thesaret e qiejve dhe tokës e është i pasur e meriton lavde, Ai ju kërkon hua. Në fakt, Ai ju vë kështu në provë, në bëni a s'bëni punë të mira. Prandaj nxitoni në kryerjen e punëve të mira, që të banoni pranë Tij kur t'ju thërrasë. Ai i ka bërë profetët e Tij miq të fqinjëve të Tij e u sugjeron engjëjve t'i vizitojnë. Ai i ka fisnikëruar veshët e tyre, që në ta të mos arrijë gjëma e flakëve të Ferrit, e u ka dhënë trupave të tyre mbrojtje nga lodhja e rraskapitja.

**"Kjo është mirësia e Zotit e Ai ia jep kujtdo që do. Zoti është Zoti i Mirësisë së Pashtershme."**

(Kur'ani, 57:21).

Unë ju them atë që duhet të dëgjoni dhe kërkoj ndihmën e Zotit për veten time dhe për ju. Ai më është i mjaftueshëm, sepse më jep ilaçin më të mirë.

## Ligjërata 184

***Burxh bin Mishar et-Tai, një harixhit, thirri me zë të lartë që ta dëgjonte edhe Imam Aliu: "Udhëheqja i takon vetëm Zotit". Imam Aliu tha:***

Mos u çirr, o gojë-ndyrë e dhëmbë-thyer[1459]. Zoti të vraftë! Kur e vërteta u bë flamur e valonte kudo, ti ishe kurrkush dhe i pa gojë. Por sapo e keqja nisi të çirret me zë të lartë, bëre përpjetë, si ata brirët e kecit.

## Ligjërata 185

***Duke lëvduar Zotin dhe krijesat e Tij të mrekullueshme***

Qoftë lëvduar Zoti. Ai është i tillë, që shqisat s'mund ta perceptojnë, vendi s'mund ta përmbajë, sytë s'mund ta shikojnë dhe perdet s'mund ta mbulojnë. Ardhja në ekzistencë e krijesave të Tij provon përjetësinë dhe vërtetësinë e Tij, kurse ngjashmëria midis tyre tregon që çdo gjë tjetër është e pangjashme me Të. Ai është serioz në premtimet e Tij dhe është tepër i lartë për të qenë i padrejtë me krijesat e Tij. Ai qëndron i paanshëm mes krijimit të Tij dhe bën drejtësi me porositë e Tij. Ai na e dëshmon qenien e Tij të pa-

[1459] Burxh bin Mishar et-Tai ishte vjershëtor. Me këto krahasime Imam Aliu e portretizon si njeri sherrxhi e të shthurur.

fundme përmes fillimit të gjërave[1460], fuqinë e Tij përmes dobësisë së tyre, dhe përjetësinë e Tij me pafuqinë e tyre përballë vdekjes[1461].

Ai është Njëshi, por jo se numërohet; është i përjetshëm pa asnjë cak; e është ekzistent pa u mbështetur gjëkund. Mendjet e pranojnë pa patur nevojë për shqisa dhe ato çfarë shihen janë prova pro, e jo kundër Tij. Imagjinata s'mund ta mbërthejë në pranga detajesh, sepse Ai i shfaqet përmes mbështetjes që i jep e s'pranon të imagjinohet si pjellë e fantazisë[1462]. Dhe kështu, Ai e bën imagjinatën arbitër[1463]. Ai s'është i madh, pse është i madh vëllimi, pra dhe trupi i Tij; as sepse kufijtë e Tij i japin madhështi, sepse shtyhen në ekstremitetet më të largëta. Ai është i madh në pozitë e lavdi e është madhështor në autoritet e pushtet.

**Rreth Profetit të Shenjtë**

Unë dëshmoj që Muhammedi është shërbëtori i Tij, Profeti i zgjedhur i Tij dhe kujdestari përgjegjës përpara Tij[1464], Zoti bekoftë atë dhe pasardhësit e Tij. Zoti e nisi me prova të pamohueshme, me sukses të padiskutueshëm dhe me rrugë të hapura dhe të qarta. Përmes tij, Ai përçoi mesazhin dhe shpalli të vërtetën. Përmes tij, Ai udhëhoqi njerëzit në rrugën e gjerë dhe të drejtë, nguli shenja orientuese e minare drite, dhe i bëri të pazgjidhshme e të forta lidhjet dhe nyjet e Islamit.

---

[1460] Shkencat moderne kanë përcaktuar një moshë të përafërt të Gjithësisë, pra dhe të materies, energjisë, hapësirës dhe kohës së tij. Kjo mund edhe të mos jetë e saktë dhe zhvillimet e mëtejshme të shkencës mund ta rritin apo ta zvogëlojnë këtë moshë, bile mund të dalin edhe në përfundimin që Universi, pra koha e hapësira që lidhen me të, të ketë një ekzistencë pulsante, ku çdo cikël është intervali midis kaosit dhe kozmosit. E rëndësishme është se në çdo rast ka një pikënisje e që kur shohim gjendjen e tanishme të Universit, e kemi të qartë që dikur ai e ka patur një fillim. Këtë pikënisje të procesit të krijimit të tij Imam Aliu e quan 'Huduth' (ardhje në ekzistencë). Ai e shikon këtë fillim si argumentin që provon se Zoti është i përjetshëm dhe qëndron jashtë kohës. Këtej del se Atë nuk mund ta krijojë, as ta trashëgojë, ndonjë ekzistencë tjetër.

[1461] Për të ekzistuar në gjendje të pandryshuar dhe pafundësisht. Në fakt, cikli i energjisë e i materies dhe ai i kaosit e kozmosit, që shprehet me pulsimin e Universit midis gjendjes si gaz fillestar dhe gjendjes së tij të kondensuar, në trajtën e galaktikave, provon logjikisht dhe matematikisht që gjithçka e tij shkon drejt një fundi; dhe kjo, për faktin se gjithçka e tij e ka patur një fillim. Kurse Zoti nuk ka patur fillim, prandaj nuk ka për të patur as fund.

[1462] Nga vetvetja, pa u mbështetur në krijimin si provë materiale.

[1463] Në këtë çështje.

[1464] Për krijesat e Tij.

**Pjesë e po asaj ligjërate rreth krijimit të specieve të kafshëve**

Po të kishin menduar për madhështinë e Pushtetit të Tij dhe pashtershmërinë e Mirësisë së Tij, ata do të ishin kthyer në rrugën e drejtë dhe do t'i ishin frikësuar ndëshkimit të zjarrit; por zemrat e tyre janë të sëmura dhe sytë u janë veshur. A nuk i shikoni gjallesat e vogla, që Ai krijoi, se si ua forcoi strukturën, si ua hapi dyert e dëgjimit e të shikimit dhe si i pajisi me lëkurë e kocka? Shikoni milingonën, me trupin e saj të vogël dhe formën e saj delikate. Është e vështirë ta vësh re me një shikim kalimthi, apo ta kuptosh me forcën e imagjinatës se si zhvendoset mbi tokë dhe vrapon drejt mjeteve të saj të jetesës. Ajo e mbart drithin për në folé dhe e ruan aty ku rri vetë. Ajo mbledh gjatë beharit për dimrin dhe në kohën që ka fuqi për kohën kur do jetë e pafuqishme. Mjetet e saj të jetesës janë garantuar e ajo ushqehet në pajtim me nevojat që ka. Zoti, i Miri, nuk e harron, dhe Zoti, Dhënësi, s'e lë pa gjë, ndonëse mund të jetojë në gurë të thatë apo në terrene shkëmbore.

Po të kishit menduar rreth kanaleve të saj të ushqimit në pjesët e përparme e të prasme, për kërcet e brinjëve në bark dhe për sytë dhe veshët e saj në kokë, do të ishit mahnitur me këtë krijesë e do ta kishit vështirë për ta përshkruar. I Lartësuar është Ai që e bëri të qëndrojë mbi këllqet e saj dhe të drejtohet mbi këmbët e saj. Kur e bëri, Ai nuk kishte në krah tjetër krijues e s'pati pranë dikë tjetër që mund të kishte fuqi për ta ndihmuar. Po të ecni rrugëve të imagjinatës e të arrini caqet e saj, nuk do dilni dot gjëkundi, përveçse në përfundimin që ai që krijoi milingonën, ka krijuar edhe palmën e hurmasë, sepse gjithë qeniet kanë finesë e delikatesë të njëjtë[1465], dhe sepse të gjitha gjallesat nuk ndryshojnë shumë nga njëra-tjetra.

**Krijimi i Gjithësisë**

Çdo gjë është e barabartë në krijimin e Tij[I], qoftë ajo e madhe, delikate, e rëndë, e lehtë, e fortë apo e dobët. Shihni qiellin, ajrin, erërat, ujin. Shihni diellin, hënën, bimësinë, ujin, pemët, gurin, këmbimin e natës dhe të ditës, burimin e rrëkeve, numrin e madh të maleve, lartësinë e majave të tyre, larminë e gjuhëve të folura dhe të popujve që i flasin. Mjerë ata që

[1465] Studimet në ADN-të e krijesave të ndryshme si njerëz, kafshë e bimë e vërtetojnë plotësisht këtë koncept të shprehur nga Imam Aliu 14 shekuj më parë.

pas kësaj s'e besojnë Rregulluesin dhe mohojnë Urdhëruesin. Ata besojnë se janë si ai bári, për të cilin nuk ka mbjellës, as lulishtar që të vendosë për format e llojet e ndryshme të tij. Ata nuk japin asnjë argument për atë që thonë, as mbështeten në ndonjë kërkim për atë që kanë dëgjuar. A mund të ketë ndërtim pa ndërtues, apo efekt pa shkakun që e sjell në ekzistencë?

**Krijimi i mrekullueshëm i Karkalecit**

Po të dëshironi, unë mund t'ju tregoj për karkalecin. Zoti i dha atij dy sy të kuq, ndezi për ta dy bebëza në formë hëne, i bëri veshë të vegjël, i hapi një gojë të përshtatshme, i dha shqisa të ndjeshme dhe e pajisi me dy dhëmbë për të prerë e dy këmbë në formë drapri, për t'u mbërthyer pas gjërave. Bujqit kanë frikë prej tij për të mbjellat e tyre, sepse nuk mund ta dëbojnë dot edhe po të bëhen të gjithë bashkë. Karkaleci sulmon arat dhe shuan në to urinë e tij, megjithëse trupi i tij nuk është as sa gishti i tyre i vogël.

**Lavdia e Zotit**

Lëvduar qoftë Zoti, të cilit i përulen të gjithë, qofshin në qiej apo në tokë, i bien përmbys me dashje a pa dashje, i nënshtrohen duke i bërë faqet e fytyrën njësh me tokën, lëshohen përpara Tij paqësisht e përunjësisht, në bindje, dhe i dorëzojnë kontroll të plotë mbi punët e drojes e të të kuptuarit.

Janë komandat e Tij[1466] që i vënë zogjtë në lëvizje. Ai di numrin e pendëve të tyre e të frymëmarrjeve të tyre. Disave u bëri kërcinj për t'u ulur mbi ujë e të tjerëve mbi tokë. Ai ua ka përcaktuar me çfarë e me sa të jetojnë. Ai i njeh speciet e tyre, cili është korbi, cila shqipja, cili pëllumbi dhe cili struci. Ai iu drejtua me emrin e vet[1467] çdo zogu, kur e bëri, e i siguroi ushqimin që i duhej. Ai i krijoi retë e dendura, shtrydhi prej tyre shiun e rëndë dhe e përhapi në toka lloj-lloj. Ai e lagu dheun prapë pas thatësirës e pas shterpësisë rriti bimë në të.

---

[I]Studimi i vëmendshëm i krijimit tregon se edhe njësia më e vogël e tij përmban çdo gjë që gjendet në njësitë më të mëdha të tij; mjeshtëria e realizimit të çdo gjëje dhe raportet e tyre me fuqinë e pushtetin e Zotit janë të njëjta, pavarësisht nëse është fjala për një krijesë të imtë, si milingona, apo të madhe, si palma e hurmasë. Nuk është puna nëse Ai e ka më

---

[1466] Sado që na duken aq të lirshëm e të pakufizuar në ajër.

[1467] Është fjala për mënyrën e tij karakteristike të jetesës.

të kollajshme të bëjë një gjë të vogël e më të vështirë të bëjë një gjë të madhe, sepse është dija dhe qëllimshmëria e Tij që dikton shumëllojshmërinë e ngjyrave apo vëllimin dhe sasinë e gjërave. Tek vet krijimi nuk shihen ndryshime të mëdha midis shfaqjeve të tij, as shkallë ndërlikueshmërie që varen dukshëm nga përmasat e krijesave. Në këtë vështrim, uniformiteti i krijimit dhe i llojeve përbën një dëshmi të Mëvetësisë dhe Njëshmërisë së Krijuesit.

## Ligjërata 186

***Mbi Njëshmërinë e Zotit. Kjo ligjëratë përmban principe të njohjes, të cilat nuk hasen në ligjëratë tjetër***

Ai që i përshkruan Atij gjendje të ndryshme, nuk beson në Qenien e Tij Një[1468]; dhe këtë nuk e beson as ai që rreket ta kuptojë realitetin e Tij me krahasime. Ai që jep ilustrime të Tij, nuk ia del dot t'i gjejë të ngjashëm. Ai që e tregon dhe e imagjinon, nuk ka më Atë parasysh. Gjithçka që njihet përmes vetvetes[1469] është e krijuar, dhe gjithçka që ekziston përmes gjërave të tjera, është pasojë e një shkaku[1470]. Ai punon, por jo me ndihmesën e veglave, Ai përcakton masa, po jo përmes aktivitetit mendor. Dhe Ai është i pasur, po jo përmes fitimit.

Koha nuk i bën Atij shoqëri dhe orenditë s'i hyjnë në punë. Qenia e Tij i paraprin kohës. Ekzistenca e Tij i paraprin mosekzistencës e përjetësia e Tij i paraprin fillimit. Ai na bëri shqisa që të kuptojmë se Ai s'ka shqisa[1471]. Kundërshtitë në çështje të ndryshme provojnë se Ai është Harmoni, e ngjashmëritë mes gjërave të ndryshme tregojnë se Ai është Vetmí. Ai i bëri të kundërt dritës errësirën, ndriçimit terrin, thatësirës lagështirën, e nxehtësisë të ftohtën. Është Ai që i mba në harmoni gjërat në kundërshti midis tyre.

Ai shkrin bashkë në një gjërat e ndryshme e afron të larguarat e veçon

[1468] Zoti është aq i lartë e i paperceptueshëm, sa mendja nuk mund të krijojë dot një përfytyrim të saktë për cilësitë e tij të vërteta, kështu që sugjeron për figurën e Tij cilësitë që i duken më të larta. Ky qëndrim është i padrejtë dhe Imam Aliu thotë që kjo është një mënyrë që njeriu të krijojë imazhin e vet të ekzaltuar, që pastaj e quan 'zot', gjë që do të thotë se në vend të një zoti të vetëm, ai pranon një panteon të tërë me perëndi.

[1469] Duke shfrytëzuar veçoritë, cilësitë, kufizimet e përvojat personale të krijesave, të cilat nuk ka si të mos gjejnë veten e tyre në objektin e fantazuar.

[1470] Mund të krijohet sa herë që vepron shkaku përkatës.

[1471] Ekzistenca e veprimtarisë mendore e intelektuale dhe e shqisave tek krijesat i detyrohet Mirësisë e Mëshirës së Tij, ato s'mund të ekzistonin pa Vullnetin e Tij; qenia e tyre atribut i krijesave të Tij përbën në vetvete provën që Vet Ai është mbi këto atribute e që ekzistenca e Tij nuk kushtëzohet nga këto tipare.

të bashkuarat[1472]. Ai nuk kufizohet nga caqe, as numërohet me numra. Tiparet materiale cilësojnë gjëra të së njëjtës natyrë, kurse organet trupore tregojnë të ngjashëm të tyre. Fjala[I] '*munzu*'[1473] përgënjeshtron përjetësinë e tyre, '*Kad*'[1474] përgënjeshtron qenien e tyre të përhershme; e shprehja '*Lau la*'[1475] tregon se janë shumë larg përsosmërisë.

Përmes tyre Krijuesi i shfaqet intelektit, përmes tyre shmang edhe vështrimin e syve. Ai s'lëviz, as është i palëvizshëm. E si mund të ndodhë te Ai lëvizja që vetë Ai e ka bërë të ndodhë si shenjë të nevojës së saj për Të e të përmbushjes së saj jo nga vetvetja[1476]? Si mund të veprojnë te Ai gjëra[1477] që i solli Ai së pari në qenie? Si mund të shfaqet në Të diçka, që e bëri Ai që të shfaqet për herë të parë? Po të mos ishte kështu, Ai do të bëhej subjekt ndryshimesh, Qenia e Tij do rezultonte e pjestueshme dhe nuk do mundeshim dot më ta kuptonim realitetin e Tij si të përjetshëm. Në qoftë se për Atë do kishte ballë, do kishte për Të dhe shpinë[1478]. Ai do kishte nevojë për gjë vetëm po të kishte mangësi. Po atëhere te Ai do kishte shenja të krijimit dhe Ai do bëhej shenjë për qenie të tjera[1479], në vend që çdo shenjë të çonte te Ai. Duke mos patur anshmëri, Ai qëndron përmbi ndikimet e gjërave, rrjedhimisht ato mund

---

[1472] Në thelb, kemi të bëjmë me parimin dialektik të unitetit dhe luftës së të kundërtave, i cili bën që cilësitë e kundërta të plotësojnë njëra-tjetrën. Fakti që cilësitë kontradiktore në krijim bashkëveprojnë me njëra-tjetrën e plotësojnë njëra-tjetrën provon kontrollin e Tij absolut mbi të gjitha aspektet e natyrës së bërjes e të çbërjes, të ndërtimit e të shkatërrimit, të bashkimit e të veçimit dhe të mbledhjes e të shpërndarjes së gjërave, energjive, vetive e aftësive, në kohën dhe mënyrën që përcakton Vullneti i Tij.

[1473] Që nga.

[1474] Tregon afërsinë e kohës së ndodhjes.

[1475] Po të mos ishte.

[1476] Asgjë në Gjithësi nuk mund të vijë në lëvizje nga vetvetja, përveçse kur diçka i komunikon lëvizje nga jashtë; dhe me të filluar lëvizjen një objekt, nuk ndalon më, përveçse kur lëvizja e tij ndërpritet nga një forcë e jashtme. Po kështu, asnjë gjë në Univers nuk mund ta ndryshojë drejtimin e shpejtësinë e lëvizjes, përveçse kur e detyron ndonjë faktor i jashtëm. Në thelb, ky është ligji i inercisë, të cilin e ka formuluar për herë të parë Njutoni. Këtë ligj e ka përshkruar Imam Aliu dymbëdhjetë shekuj përpara tij, dhe këtë e ka bërë jo nëpërmjet ligjeve e relacioneve matematike, por duke diskutuar atributet e Zotit.

[1477] Cilësitë, shqisat e kufizimet që krijesat përpiqen të përdorin për të përshkruar cilësitë e Zotit.

[1478] Me këto fjalë Imam Aliu trajton dy probleme: Atë të karakterit imaterial të Zotit e të absurditetit të trupëzimit të Tij, që rrjedh natyrshëm nga përpjekja e krijesave të Tij për ta përfytyruar Zotin mbi bazën e përvojës së tyre; dhe së dyti, çështjen e përjetësisë së Tij, dhe konkretisht: Në qoftë se pranohet që Ai ka ballë (fillim në kohë), duhet pranuar që ka edhe shpinë (fund në kohë); e, lidhur me këtë, nëse pranohet që diçka tjetër ka qenë para Tij, s'ka pse të mos mendohet që pas Tij mund të mbetet dikush tjetër.

[1479] Sepse këtë nevojë për diçka do mund ta plotësonte një qenie tjetër nga jashtë Tij, e cila, në këtë rast, do rezultonte më superiore se Ai.

të ndikojnë vetëm mbi njëra-tjetrën.

Ai është Ai që s'ndryshon dhe nuk zhduket. Atij nuk i duhet ndonjë sfond a mjedis sepse s'lidhet me shtim, pakësim, shumëzim a pjestim, as me zbërthim e dekompozim. Ai s'ka lindur askënd, ndryshe do ishte lindur vetë. Askush s'i ka dhënë Atij jetë, ndryshe do t'u përmbahej ca kufijve. Ai është tepër i lartë për të patur bij e fis e familje. Ai është tepër i pastër për të patur kontakte me gra. Imagjinata nuk mund ta arrijë dot, që ta veshë Atë me sasi dhe nivele[1480]. Të menduarit nuk mund ta kuptojë dot Atë që t'i përshkruajë formë; shqisat nuk mund ta perceptojnë dot Atë që ta ndiejnë. Duart s'mund ta prekin dot Atë që të mbështeten pas Tij. Ai nuk ndryshon te një gjendje tjetër. Ai nuk kalon nga një gjendje në një tjetër. Ditët e netët s'e mplakin. Drita e terri nuk e transformojnë.

Nuk mund të thuhet që Ai ka trajtë e kontur, apo fund e përfundim; as ekziston gjëkafshë që ta kontrollojë, në kuptimin që ta ulë apo ngrerë; as ka gjë që ta ndikojë e udhëzojë. Ai s'është brenda gjërave, as jashtë tyre. Ai përçon lajme, po jo me gjuhë e zë. Ai dëgjon, po jo me brimat e veshëve apo me organet e dëgjimit. Ai thotë, po pa shqiptuar. Ai kujton, po pa ngulitur në kujtesë. Ai vendos, po jo duke përdorur mendje. Ai dashuron dhe miraton, por nuk shfaq dobësi. Ai urren e ndihet i indinjuar, po fare pa zell. Kur Ai dëshiron të krijohet diçka, mjaft të thotë, 'Bëhu!' e ajo bëhet, po jo me zërin që lëshon fyti i njeriut e që gjuha e bën fjalë për veshët tanë. E Thëna e Tij është akt[1481] në krijim të Tij. Përpara Tij[1482] s'ka patur ndonjëherë gjë që t'i ngjajë. Po të kishte qenë e përjetshme Fjala e Tij, do ishte dhe ajo një zot i dytë.

Nuk mund të flitet për ardhje të Tij në ekzistencë, pasi kishte qenë jo-ekzistent; kështu do vishte cilësi të krijimit dhe nuk do kishte ndryshim mid-is Tij e krijimit, as meritë të Tij në krijim. Kështu do bëhej një Krijues e krijesë dhe Filluesi do binte në nivelin e të filluarës. Ai e bëri të gjithë krijimin pa patur shembull a model të dikujt tjetri dhe pa patur ndihmën e ndokujt tjetri.

Ai e bëri tokën pa asnjë mund dhe e vari pezull në hapësirë, e mbajti pa asnjë mbajtëse, e ngriti pa patur këmbë, e lartësoi pa kolona, e mbroi nga

[1480] Të Fuqisë e të Pushtetit të Tij.

[1481] Është Vullneti i Tij i shndërruar në realitet pas bindjes ndaj Tij të krijesave ekzistuese apo të atyre që sapo kanë ardhur në ekzistencë.

[1482] Urdhrit të Tij.

përkuljet e harkimet dhe e siguroi nga shpërbërja dhe ndarja. Ai rrënjëzoi male në gji të saj, ngurtësoi shkëmbinjtë e saj dhe bëri që të rrjedhin lumenjtë, për të hapur luginat e saj të gjëra. Asnjë nga gjërat që Ai bëri nuk ka të metë; ajo që bëri Ai të fortë, nuk vuan nga ndonjë dobësi.

Ai shfaqet mbi tokë me Autoritetin dhe Madhështinë e Tij. Ai e njeh barkun e dheut me Dijet dhe Shkencën e Tij. Ai dominon gjithçka tokësore me Dinjitetin dhe Fisnikërinë e Tij të lartë. Asgjë e kësaj toke s'i reziston dot kur i flet Ai, dhe as i kundërvihet për t'ia sfiduar Pushtetin. Asnjë krijesë këmbëshpejtë nuk mund t'i largohet Atij me vrap e t'ia kalojë[1483]. Ai s'ia ka nevojën asnjë të pásuri, që t'i mbajë sytë te duart e tij. Gjithë gjërat i përulen Atij dhe janë të bindur përpara Madhështisë së Tij. Ato nuk mund t'i shmangen Autoritetit të Tij për t'u drejtuar diku tjetër e për t'i shpëtuar shpërblimit e ndëshkimit të Tij. Nuk ka të krahasueshëm me Të, që do mund t'i qasej, e as të ngjashëm me Të, që do mund t'i rrinte përbri.

Ai do ta shkatërrojë këtë botë kur t'i soset ymri, deri sa gjithçka e qenë mbi të të bëhet e paqenë. Por shuarja e botës pas krijimit të saj nuk është më pak e çuditshme sesa formimi dhe ngjizja e saj e parë. Si është e mundur një gjë e tillë? Edhe sikur gjithë shtazët e dheut - shpendë a bisha qofshin, pavarësisht nga origjina dhe lloji, gjedhët në grazhd e kullotë e njerëzit me mend e të topitur - të përpiqeshin të gjithë bashkë për të krijuar qoftë edhe një mushkonjë, nuk do ishin në gjendje ta sillnin në jetë e as do arrinin dot të kuptonin rrugën e krijimit të saj. Mendjet e tyre do stepeshin e do të ngatërroheshin. Aftësitë e tyre nuk do mjaftonin, do dështonin e tërhiqeshin të zhgënjyer e të lodhur, dhe do të pranonin disfatën e paaftësinë e tyre për prodhimin e saj, duke kuptuar që vullneti e fuqia e tyre s'mjaftojnë as për asgjësimin e saj[1484].

Pasi bota të shuhet, Zoti do mbetet vetëm, me asgjë tjetër me Të. Pasi të shuhet, ajo do të jetë siç ishte përpara se të bëhej - pa kohë, pa hapësirë, pa çast, e pa epokë. Në këtë kohë periudha dhe koha nuk do të ekzistojnë, dhe vitet e orët do zhduken. Asgjë nuk do të ketë, përveç Zotit të vetmuar, të Gjithëpushtetshmit, Arkitektit të Madh e Asgjësuesit Suprem. Tek Ai është rikthimi i çdo gjëje. Nuk ishte në fuqitë e saj krijimi i mëparshëm i saj, e as pengimi i zhdukjes së saj. Se po të kishte patur fuqi ta pengonte, do kishte

[1483] Askush, pra, nuk mund të dalë jashtë lidhjeve të Autoritetit e Drejtësisë së Tij.

[1484] Vetëm ata që kanë dijeni për teoritë më të reja të shkencës e kuptojnë mendimin e fshehur në këto fjali si dhe vështirësinë e asgjësimit të diçkaje në shkallë kozmike.

ekzistuar edhe ajo përjetësisht.

Kur Ai i bën krijesat e kësaj bote, i bën pa asnjë mundim; krijimi i diçkaje që Ai bën e formon, nuk i shkakton asnjë lodhje. Ai nuk jaratis për të lartësuar Autoritetin e Tij, as nga frika e humbjes apo dëmtimit, as për të kërkuar ndihmën e krijimit kundër ndonjë armiku të fuqishëm, as për t'u ruajtur nga ndonjë kundërshtar hakmarrës me ndihmën e tij, as për të zgjeruar përmes tij zotërimin e Tij, as për t'iu mburrur ndonjë partneri me pafundësinë e zotërimeve të Tij, dhe as sepse ndihej i vetmuar dhe i duhej shoqëria e tij.

Pastaj, pas krijimit, Ai do shkatërrojë, por jo se është bezdisur e gacmuar gjatë qeverisjes dhe administrimit të tij, as për ndonjë kënaqësi që mund t'i ngjallte kjo gjë, e as se iu bë barrë që s'e duronte dot më. Atë s'e lodh gjatësia e jetës së tij, që pastaj të detyrohet t'ia rrënojë ekzistencën pasi e ka mbajtur në qenie me Mirësinë e Tij, e ka shpurë në përsosje me Pushtetin e Tij dhe e ka ruajtur të pacenuar me Vullnetin e Tij.

Pastaj, pas shkatërrimit, do ta risjellë në ekzistencë, por jo sepse ia duan interesat, as për t'i kërkuar ndihmë ndonjë pjese të tij ndaj një pjese tjetër të tij, as për të hequr dorë nga vetmia në këmbim të shoqërisë së tij, apo nga injoranca e verbëria në këmbim të dijes e kërkimit, as nga mizerja e varfëria në këmbim të bollëkut e teprisë, as nga nami i keq e i poshtër në këmbim të nderit dhe të prestigjit.

---

[I]Kuptimet që kanë marrë fjalët *'Munzu'*, *'Kad'* dhe *'Lau la'* u përgjigjen përcaktimeve 'Dikur', 'i Përjetshëm' e 'i Përsosur'. Si pasojë, cilësimi i një gjëje nëpërmjet tyre do të nënkuptonte që ajo s'është e përsosur e ka ardhë në qenie nga mosqenia. Kështu '*Munzu*' përdoret për të treguar kohë, si në rastin '*Kad wuxhide Munzu Kada*'[1485], kur pohohet një kufi kohor. Ndërkaq gjërat, të cilave mund t'u përshkruhet një kufi kohor, nuk mund të ekzistojnë nga përjetësia apo përgjithmonë. Fjala *'Kad'* tregon të shkuarën jo të largët. Edhe ky kuptim mund të zbatohet për një send që është i kufizuar në kohë. Fjala '*Lau la*' përdoret për të treguar mohimin e një cilësie të një gjëje për pohimin e një cilësie tjetër të saj, si në shprehjen '*Ma ehsenehu we ekmelehu lau la fihi Kada*'[1486]. Kjo do të thotë që sendi, për të cilin përdoret kjo fjalë, ka nevojë për sende e cilësi të tjera në pikëpamje të bukurisë e përsosmërisë, gjë që do të thotë se ai send është i pamjaftueshëm në vetvete.

---

[1485] Kjo gjë është gjetur që nga kjo apo ajo kohë.

[1486] Sa e bukur dhe e përsosur do të ishte, po të mos ishte kështu apo ashtu.

## Ligjërata 187

***Lidhur me peripecitë e kohës.*** *(Trazirat e pritshme dhe mungesa e udhëve të ligjshme për fitimin e jetesës)*

Nuk ka sakrificë tepër të madhe për ata pak, që njihen mirë në qiell po nuk njihen dhe aq mirë mbi tokë. Hapni sytë nga ato që pritet t'ju ndodhin - fatkeqësitë e jetës, prishja dhe kaosi i marrëdhënieve ndërmjet jush, si dhe rebelimet e ardhja në fuqi e njerëzve të ulët. Atë kohë besimtari do të marrë më kollaj një të goditur me shpatë sesa një dirham hallall. Kjo do ndodhë[I] atëhere kur lëmosha e lypësit të bëhet më e madhe se dhurata e dhënësit. Kështu do bëhet kur ju të deheni jo nga pija, po nga pasuria e bollëku, kur të betoheni pa ju detyruar njeri e kur të flisni gënjeshtra pa ju shtërnguar njeri. Kështu do të ndodhë kur trazirat e grindjet t'ju gjakosin si samari gungën e gamiles[1487]. Eh sa gjatë do të vazhdojë ky mjerim e kjo fatkeqësi, e sa e largët do jetë shpresa për t'u çliruar prej tyre!

O njerëz, flakni tutje frerët e kuajve që mbartin peshën e duarve tuaja[1488], e mos i prisni lidhjet me atë që ju prin, përndryshe do qortoni veten për atë që po bëni. Mos u hidhni në zjarrin që flakëron[1489] mu përpara jush; qëndrojuni larg rrugëve që ju hedhin në krahët e tij dhe zgjidhni për jetën tuaj rrugën e mesme e të gjerë. Se, për Atë Zot, besimtari do të vdesë në flakët e tij, ndërkohë që të tjerët do ndihen të sigurtë mes tyre.

Unë jam për ju llampa në errësirë. Kushdo që ajo[1490] do plakosë, do mundë të marrë prej saj dritë. Prandaj dëgjoni, o njerëz: Ruajeni atë dritë, mbajini të mprehtë veshët dhe sytë e zemrave tuaja e bëhuni të vëmendshëm, që të mund ta kuptoni.

---

[I]Në këtë epokë, shpërblimi që merr lypësi do bëhet më i lartë se ai i dhënësit[1491],

---

[1487] Funksioni i kësaj figure është i dyfishtë: Së pari, besimtari i asaj epoke do jetë në gjendjen e kafshës së barrës e do mbajë të gjitha ngarkesat e kësaj kohe. Në këtë gjendje ai do të bjerë jo vetëm për shkak të pafuqisë së tij, por kryesisht për të zgjedhur një mënyrë të përulur jetese, që të mos detyrohet t'u bëjë keq qenieve të tjera njerëzore; së dyti, trazirat e grindjet do jenë në atë kohë po aq të shpeshta sa dhe ngarkimi i gamiles, që është puna e saj e përhershme.

[1488] Produktet mëkatare të veprimeve të tij.

[1489] Të mëkateve e të veseve të krijuara nga shoqëria.

[1490] Errësira.

[1491] Që është i pasuri.

sepse të pasurit do t'i shtojnë pasuritë e tyre në mënyra të paligjshme, pra gjithçka që ata mund të japin si lëmoshë, do ketë për motiv spektaklin, hipokrizinë dhe kërkimin e famës. Këto gjëra nuk i japin atij asnjë të drejtë për t'u shpërblyer, ndërkohë që i skamuri merr nga ai nën presionin e varfërisë e të dëshpërimit dhe shpenzon në mënyrë të drejtë, gjë që do t'i sjellë shpërblim e kompensim të merituar.

Ibn Ebi'l-Hadid el-Shafi'i jep dhe një interpretim tjetër të kësaj shprehjeje, dhe pikërisht: Në qoftë se i skamuri nuk e merr nga i pasuri pjesën që i takon, i pasuri, që nuk ia jep, do ta shpenzojë për punë e qejfe të paligjshme; është nevojtari që mund ta pengojë përdorjen e saj për gjëra të palejueshme, për pasojë nevojtari do të meritojë shpërblim e kompensim sepse pengon e shmang të keqen. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 13, f. 97).

## Ligjërata 188

### *Bekimet e Zotit*

Unë ju këshilloj, o njerëz, t'ia kini frikën Zotit e t'i thurni lavde pa kursim për bekimet që ju jep, për shpërblimin që ju fal dhe për detyrimet që ju ngarkon. Shikoni se si ju zgjodhi me favore dhe ju trajtoi me Mëshirë. Ju mëkatuat hapur e Ai s'ju la pa mbrojtje. Ju e patët hak ndëshkimin, por Ai ju dha më shumë kohë.

**Gjendja e njerëzve që përballen me vdekjen**

Dhe po ashtu, ju këshilloj të sillni ndërmend vdekjen e t'i kushtoni më shumë vëmendje. Pse duhet qenë mospërfillës ndaj atij[1492], që s'është mospërfillës ndaj jush? Pse të pritet për një gjë, që nuk ka për t'ju pritur aspak? S'mjafton predikimi që ju japin të vdekurit që përcillni? Janë të tjerët që i shpien nëpër varreza, nuk shkojnë me këmbët e tyre; pastaj i lënë atje, por jo se u pëlqen. Sikur nuk kanë jetuar kurrë në këtë botë, sepse banesa e tyre e përhershme paskej qenë vërtet bota tjetër! E lanë shkretë shtëpinë ku jetonin, dhe tani janë në vendin që më parë i trembte e i bënte të ndiheshin vetëm. U kujdesën më shumë për atë që do linin e nuk e vranë mendjen fare për vendin, ku do duhej shkuar. Tani nuk munden më t'i ikin së keqes, e as t'i shtojnë më virtytet. Ata qenë bërë pjesë e kësaj bote, dhe ajo i mashtroi. Ata i besuan kësaj bote, dhe ajo i rrënoi.

[1492] Engjëllit të vdekjes.

**Karakteri kalimtar i kësaj bote**

Zoti ju ndjeftë! Ngutuni t'i gatitni shtëpitë që jeni urdhëruar t'i banoni e për të cilat jeni ftuar dhe thirrur[1493]. Kërkoni përmbushjen e bekimeve që ju ka falur Zoti duke ushtruar durim në bindjen ndaj Tij dhe qëndresë ndaj mosbindjes ndaj Tij. E nesërmja është mjaft pranë të sotmes. Sa shpejt ikin orët e ditës, sa shpejt fluturojnë ditët dhe muajit, sa shpejt rrokullisen muajt e vitit, dhe sa shpejt pakësohen vitet e jetës!

## Ligjërata 189[1494]

***Mbi besimin e qëndrueshëm e atë kalimtar***

Besim është ai që mbetet i palëkundur dhe i fortë në zemër, jo ai që luhatet e rri në të veç për pak kohë. Nëse do t'ju duhet të mbani qëndrim ndaj dikujt, mos nxitoni[1495], por prisni t'i afrohet vdekja, sepse kjo është koha e fundit për një qëndrim përfundimtar[1496].

Shpërngulja ka të njëjtin vend që kishte[1497]. Njësoj është për Zotin, në e besojnë hapur a fshehur[1498]. Shtegtimi s'ka vlerë për kë s'pranon Arsyen e Zotit mbi Tokë[1499]. Po ai që e njeh dhe e pranon e i është mirënjohës e i shkon pas, mund të jetë shtegtar e t'i meritojë bekimet e Zotit. Istizaafi[1500] nuk praktikohet ndaj atij, që e ka tashmë provën e Zotit dhe e prek e e ruan në zemrën e tij[I].

Sfida, 'më pyesni përpara se të më humbisni' dhe profecia për Umejjadët:

[1493] Ju është bërë thirrje që ta pëlqeni e ta preferoni.

[1494] Duket se kjo ligjëratë nuk është gjetur e plotë. Në të mungojnë disa pjesë, prandaj dhe duket sikur vende - vende nuk ka vijimësi.

[1495] Por prisni dhe shikoni. Ndofta ai mund të përmirësohet.

[1496] Në qoftë se ai nuk ndryshon deri në momentin e vdekjes, atëhere e meriton me të vërtetë që të urrehet.

[1497] Që kishte edhe në kohën kur ishte gjallë Profeti i Shenjtë. Pra aq sa ç'ishte më përpara një detyrim fetar për muslimanin, aq është edhe tani e në çdo kohë tjetër.

[1498] Në vendin e ri besimi lejohet të ushtrohet në pajtim me rrethanat konkrete. Kur këto e lejojnë, ai mund të ushtrohet hapur, përndryshe do duhet ruajtur i fshehtë.

[1499] Imamin e vërtetë, argumentin e provën e Zotit mbi robërit e Tij.

[1500] Mosnjohja e shtegtimit si detyrim fetar.

Sigurisht rasti ynë[1501] është i vështirë dhe i ndërlikuar. Asnjë s'mund ta përballojë përveç besimtarit, të cilit Zoti ia provoi zemrën me anë të besimit. Traditat[1502] tona nuk mund t'i ruajnë, veçse kraharorë të besueshëm dhe njerëz me logjikë të shëndoshë.

O njerëz, pyetmëni para se të më humbisni, para se ligësia të dalë sheshit dhe të dhunojë të gjitha rregullat e të kthejë përmbys godinën shpirtërore të njeriut; s'ka dyshim, që unë njihem me rrugët e qiellit më shumë se me ato të tokës[II].

---

[I]Interpretimi i fjalëve '*muhaxhir*' dhe '*mustadaf*'[1503], siç përmenden në Kur'an, është si më poshtë:

**"Ata që merren duke qenë të padrejtë me veten, do pyeten nga engjëjt: 'Në ç'gjendje keni qenë?' Ata do përgjigjen: 'Kemi qenë *mustadaf* në atë vend'. Ata do t'i thonë: 'A nuk ishte toka e Zotit mjaft e gjerë, sa të shkonit diku tjetër?' Prandaj këta do strehohen në Skëterrë. Sa vend i keq është ai vend! Përjashtim do bëhet për burrin, gruan a fëmijën që nuk i kishin në dorë mjetet e duhura e që s'e gjetën dot rrugën. Mbase vetëm këta do falë Zoti. Se Zoti është i Urtë dhe Falës."**

(Kur'ani, 4:97-9).

Imam Aliu ka për qëllim të thotë që shpërngulja ishte e detyrueshme jo vetëm në të gjallë të Profetit të Shenjtë, por mbetet e tillë përgjithmonë. Ajo është e detyrueshme edhe sot e kësaj dite dhe synon gjetjen e provës së Zotit dhe besimin e vërtetë. Dhe kur njeriu e arrin provën e Zotit e beson në të, nuk është më i detyruar të shkojë nëpër vende të tjera, edhe sikur aty ku jeton, të jetojë në mes të të pafeve.

Këtu *Mustadaf* do të thotë 'ai që jeton mes të pafeve dhe e mban veten të painformuar për provat e Zotit, e ndërkohë është i paaftë të shpërngulet për t'i arritur ato prova'. Kuptimi i saj më i gjerë është 'i shtypur, i nëpërkëmbur'.

[II]Disa njerëz e shpjegojnë këtë thënie të Imam Aliut sikur rrugët e tokës nënkuptojnë punët e kësaj bote, kurse rrugët e qiellit - punët e ligjeve të fesë. Sipas tyre, Imam Aliu synon të thotë që ai i njeh çështjet e ligjeve e të urdhëresave fetare më shumë se punët tokësore. Kështu Ibn Mejthem el-Bahrejni shkruan:

> Transmetohet nga Alame el-Wabari se Imam Aliu synonte të thoshte që sfera e dijeve fetare të tij ishte më e gjërë se ajo e dijeve të tij për punët e kësaj bote.

---

[1501] Besimi i vërtetë në Ehl-i Beitin.

[1502] Filozofia, sjellja dhe predikimet e Ehl-i Beitit.

[1503] I dobët e i shtypur.

(*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 4, f. 200-1)

Por po të mbajmë parasysh edhe kontekstin, ky shpjegim nuk duhet gjykuar i saktë, sepse fjalia që është subjekt i këtij shpjegimi përdoret për plotësimin e fjalisë tjetër, 'Pyetmëni përpara se të më humbisni', e cila pasohet me profecinë për revoltën. Vendosja ndërmjet tyre e shprehjes që pretendohet se jep kuptimin e njohjes më të mirë të çështjeve fetare se të atyre të kësaj bote, e bën të plotë fjalinë e parë, që do mbetej fare e paqartë pa ndihmën e saj. Kjo shprehje e tij do mund të ngjallte keqkuptime, në rast se sfida e Imam Aliut për t'iu përgjigjur çdo pyetjeje që mund t'i bëhej, do t'u referohej vetëm çështjeve të fesë. Në fakt, profecia e ngritjes në revoltë nuk ka të bëjë me problemet e ligjit fetar, që kjo gjë të komentohej si një provë e njohurive të tij më të shumta në çështjet religjioze. Të injorosh nëntekstin e qartë të fjalëve të tij dhe t'i interpretosh ato në një mënyrë që nuk i përshtatet rastit, nuk tregon korrektesë, aq më tepër kur dhe konteksti shpie në të njëjtat kuptime që fjalët mbartin haptazi. Kështu, duhej dhënë një paralajmërim për qëllimet e mbrapshta të Umejjadëve, prandaj edhe Imam Aliu shqiptoi fjalët, 'pyetmëni për çfarë të doni; sepse unë i njoh rrugët dhe shtigjet e fatit Hyjnor më mirë sesa rrugët tokësore; pra, edhe po të më pyesni për çështje që janë regjistruar në 'tabelën e ruajtur' (*Levhi Mahfudh*)[1504] e që kanë të bëjnë me Fatin Hyjnor, unë mund t'jua them. Pas meje ka për të ndodhur një e keqe e madhe dhe ju nuk duhet të dyshoni aspak për këtë, sepse sytë e mi janë mësuar me vijat e përjetshme, që kanë të bëjnë me ndodhjen e ngjarjeve e të ligësive, më shumë sesa me ato që di për jetët që shfaqen mbi dhé. Ardhja e kësaj ligësie është e sigurtë, sa ç'është e sigurtë pamja e një objekti mu para syve. Prandaj duhet të më pyesni hollësirat e saj dhe rrugët se si të siguroheni prej saj, që të jeni të aftë të rregulloni mbrojtjen tuaj kur të vijë koha'. Ky kuptim mbështetet nga thëniet e mëparshme të Imam Aliut për të panjohurën, që e ardhmja i vërtetoi plotësisht. Ibn Ebi'l-Hadidi e komenton kështu këtë pretendim të Imam Aliut:

> Sfida e Imam Aliut mbështetet edhe në thëniet e tij për ngjarje të ardhshme, të cilat ai i ka bërë jo një apo njëqind herë, por vazhdimisht e në mënyrë të njëpasnjëshme; prej tyre nuk ngel asnjë dyshim që gjithçka që thoshte ai, ishte mbi baza të njohjes e të sigurisë, e jo në mënyrë të rastit.

(*Sherh* nga Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 13, f. 106).

Në lidhje me këtë thënie të Imam Aliut, është treguar qysh herët që askush tjetër nuk ka guxuar ta lëshojë këtë sfidë, dhe që ata që e kanë patur këtë pretendim, janë turpëruar e poshtëruar. Disa pak nga këto raste jepen më poshtë:

(1) Një herë Mukatil bin Suleimani bëri këtë deklaratë: "Pyetmëni për çfarëdo lloj gjëje tjetër, përveç Fronit Hyjnor." Pas kësaj dikush pyeti: "Kush ia rruajti kokën Ademit kur kreu

[1504] Regjistri që përmban gjithçka ka ndodhur e pritet të ndodhë në lidhje me gjithë krijesat e sendet e çdo kohe, që nga krijimi e deri në Ditën e Kiametit. Ky regjistër ndodhet në Parajsë nën kujdesin e engjëjve.

Haxhxhin?" Mukatili iu përgjigj: "Zoti ta pruri këtë pyetje në mendje për të përunjur krenarinë dhe mendjemadhësinë time! E si mund t'ia di përgjigjen një pyetjeje të tillë?!"

(2) Ibrahim bin Hishami tha me rastin e Haxhxhit: "Pyetmëni, pyetmëni! Askush nuk më përqaset dot mua, as më i dituri në botë". Dhe një iraken e pyeti: "A është i detyrueshëm kurbani?" Ai nuk dha dot përgjigje.

(3) Imam Shafi'iu tha në Mekë: "Pyetmëni çfarë të doni, unë do t'ju jap përgjigje nga Kur'ani dhe *Suneti*". Dikush e pyeti: "Cili është verdikti për një njeri që ka vrarë një tartabiqe gjatë Ihramit[1505]?" Ai nuk i dha dot përgjigje kësaj pyetjeje as nga Kur'ani, e as nga *Suneti*.

(4) Një deklaratë si ajo e Mukatil bin Suleimanit; dikush e pyeti nëse të përbrëndshmet e një mize dheu janë në pjesën e parme apo të prasme të trupit të saj; po dhe kësaj pyetjeje nuk iu dha dot përgjigje.

(5) Kur Katade erdhi në Kufa dhe populli filloi të mizërinte përqark tij, ai tha: "Pyetmëni për çfarë të doni". Lidhur me këtë, Imami Ebu Hanife nxiti dikë ta pyeste nëse milingona që përmendej në rrëfenjën e Suleimanit ishte femër apo mashkull. Pyetja u bë, por ai nuk mundi t'i jepte dot përgjigje. Pastaj kjo pyetje iu bë Ebu Hanifes, dhe ai tha që milingona ishte femër. Të pranishmit i kërkuan ta provonte këtë gjë dhe ai u tha: "Zoti thotë, 'Kalat Namlatun', që është prova se ajo është femër; po të ishte mashkull, do thuhej 'Kala' në vend të 'Kalat'".

Por as kjo përgjigje nuk është korrekte, sepse fjala 'Namla' përdoret si për mashkullin edhe për femrën, kurse gjinia femërore e fjalës i detyrohet femërores së emrit 'Namia' dhe jo faktit të të qenit të saj realisht femër.

(6) Ibn ul-Xheuzi bëri një ditë një deklaratë të ngjashme në minber, dhe një grua e pyeti: "Ç'mendim keni ju për atë historinë, se si, me të marrë vesh lajmin e vdekjes së Selmanit, Imam Aliu arriti në Madaen brenda natës dhe u përkujdes për xhenazen e tij?" Ai tha se kjo është korrekte. Atëhere ajo pyeti: "Bukur; atëhere ç'mendoni ju për lajmin që Kalifi i Tretë mbeti pa varrosur për tre ditë, ndërkohë që Imam Aliu ndodhej në Medinë?" Ai u përgjigj që edhe kjo ishte korrekte. Atëhere ajo pyeti se cili veprim i Imam Aliut ishte i drejtë dhe cili ishte i gabuar. Kur dëgjoi këtë, Ibn ul-Xheuzi u hutua për një moment, por e mblodhi veten dhe e qortoi: "O grua, nëse ke ardhur këtu me lejen e burrit tënd, atëhere mallkimi rëntë mbi të! Ndryshe mallkimi rëntë mbi ty, përderisa ke ardhur në mënyrë kaq të pahijshme!" Ajo pyeti: "Në cilën nga këto kategori futet dalja e Umm ul-Mu'minin Aishes[1506]?" Ibn ul-Xheuzi nuk diti si t'i përgjigjej.

(7) Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar për një predikues që kishte famë të madhe si orator në ditët e Nasirudin Ilahit. Një herë, gjatë fjalimit të tij, ai nisi të fliste për atributet e

---

[1505] Pjesë e Haxhxhit, gjatë së cilës haxhilerëve u ndalohen gjahu, prerja e thonjve, marrëdhëniet intime, dhe gjakderdhja.

[1506] Aludohet dalja e Aishesë me ushtrinë rebele dhe pjesëmarrja e saj në betejën e Xhemelit.

Zotit; atëhere Ahmed bin Abdul Azizi, një burrë nga Bagdadi, shprehu disa kundërshtime, të cilave ai nuk mundi t'u japë dot përgjigje të kënaqshme; por, me qëllim që të provonte madhështinë e tij, ai iu kthye përdorimit të fjalëve e të shprehjeve eloku-ente, si rezultat i të cilave njerëzit e paditur u shkrinë në admirim e nga të gjitha anët u dëgjuan zëra që e lëvdonin. Edhe vetë predikuesi u fut në rrugë të gabuar nga krenaria për diturinë e tij dhe u tha të pranishmëve se mund ta pyesnin për çfarë të donin. Atëhere Ahmedi i tha: "O predikues, kjo sfidë është bërë nga Ali ibn Ebu Talibi dhe në fund të kësaj thënieje ai ka shtuar që kushdo tjetër që do ta bënte një deklaratë të tillë pas tij, do ishte mashtrues". Për të nxjerrë në pah erudicionin e tij, predikuesi tha me mendjemadhësi: "Cilit Ali ibn Ebu Talib i referoheni ju? Ali bin Ebu Talib bin Mubarak Nishapurit, apo Ali bin Ebu Talib bin Is'hak Maruzit, apo Ali bin Ebu Talib bin Uthman Kairvanit, apo Ali bin Ebu Talib bin Suleiman Raziut?" Ai vazhdoi në këtë mënyrë të përmendte edhe të tjerë, që mbanin emrin Ali bin Ebu Talib. Kur i dëgjoi, Ahmedi tha: "Nuk kam ç'të them për tërë këto dije, por unë kam parasysh atë Ali bin Ebu Talib, që ishte shoku i jetës i Fatimesë, Gruas Më të Parë të botës dhe atë, të cilin vetë Profeti i Shenjtë e zgjodhi për vëlla të tij, kur krijoi vëllazëri midis shokëve të tij". Ai u bë gati të përgjigjej, por një burrë u ngrit në anën e djathtë të minberit dhe tha: "O Sheik, mund të ketë plot njerëz me emrin Muhammed bin Abdullah, por vetëm për njërin Zoti ka thënë:

> **"Shoku juaj[1507] nuk ka gabuar, as është mashtruar; ai nuk flet nga vet-vetja, por flet vetëm shpallje që i shpallen."**

(Kur'ani, 53: 2-4).

Po kështu mund të ketë shumë njerëz me emrin e Ali ibn Ebu Talibit, por midis tyre nuk është asnjëri, për të cilin Profeti i Shenjtë të ketë thënë me të njëjtën gjuhë, që përdori dhe për shqiptimin e Zbulesës Hyjnore:

> Ti ke ndaj meje po atë pozitë që kishte Haruni ndaj Musait, përveç faktit që pas meje nuk do të ketë profet tjetër."

Atëhere oratori u përpoq të kthehej nga ajo anë, por një burrë tjetër foli nga krahu i majtë: "Po, po, në qoftë se ju nuk keni parasysh Ali ibn Ebi Talibin, kjo injorancë e shtirë nuk ka për ta cenuar aspak shkëlqimin e tij."

*Dielli s'ndriçon natën, ashtu si ditën ylli,*

*Jo sepse s'ia do dritën një buf nate pylli.*

Si rezultat i këtyre ndërhyrjeve, njerëzit filluan të grinden e të zihen dhe oratori iku e ua mbathi këmbëve vjedhurazi.

Lidhur me profecitë e Imam Aliut mund të konsultohet Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 7, f. 47-5; Kadi Nuru-Llah el-Marashi, *Ihkak ul-hakk*, ribotim, Vol. 8, f. 87-182.

[1507] Profeti Muhammed.

## Ligjërata 190

***Për dobinë e frikës prej Zotit, shkretinë e varrit dhe vdekjen si martir të dashuruesit të Ehli Beitit***

I thur himne Zotit nga mirënjohja për shpërblimin e Tij, e i përgjërohem të më ndihmojë në përmbushjen e të drejtave të Tij[1508]. Ai është Zoti i ushtrive të fuqishme e i Pushtetit më të Lartë. I madh është Dinjiteti i Tij.

**Karakteri i Profetit**

Dëshmoj që Muhammedi është shërbëtor e Profet i Tij. Ai i thirri njerëzit që t'i bindeshin Atij dhe i mundi armiqtë e Tij duke luftuar për të mirën e fesë së Tij. Dhe s'e larguan dot nga ky mision as komplotet për ta falsifikuar e mposhtur e as intrigat për t'ia shuar dritën.

Prandaj ushtroni drojën e Zotit, se është litari që nuk këputet dhe kalaja që nuk pushtohet. Shpejtoni për punë të mira, përpara se të vdisni e sëmundjet e rënda t'ju rrokullisin drejt vdekjes. Përgatituni për të, përpara se të afrohet, sepse Ringjallja është fundi më i fundit i çdo gjëje. Këtu ka mjaft mësim për atë që kupton, dhe mjaft qortim e kërcënim për atë që nuk di. A e kujtoni vallë se ku duhet ta presim Gjyqin e Madh, pasi të kemi vdekur? A e kujtoni ngushtësinë e varrit, vetminë e dhertë, shkërmoqjen e hallakatjen e brinjëve në atë vend të kursyer, shurdhësinë e veshëve, errësirën e gjirit të tokës, ankthin e ndëshkimit të premtuar, mbylljen e kapakut të qivurit dhe gurët që të futin në mes[1509]?

Kijeni frikë Zotin, o krijesa të Tij, se bota sillet me ju si gjithmonë[1510] e se ju dhe Dita e Gjykimit jeni lidhur fort me njëri-tjetrin e jeni shumë pranë njëri-tjetrit. Ajo Ditë sikur ka ardhur me shenjat e saj, argumentet e saj janë shfaqur dhe të gjithë ju keni nisur të ecni në rrugën drejt saj; ajo ju rri pezull përmbi koka me gjithë rrëqethjet e saj, ndërkohë që bota është ndarë nga njerëzit e saj e i ka nxjerrë nga prehri i saj; sikur të kishte qenë me ta veç një ditë apo muaj që tani kanë kaluar për të mos u kthyer më. Tani çdo gjë e saj e re është vjetruar e çdo gjë e saj e majme është tretur.

Tani ata janë në një vend të ngushtë dhe punët i kanë keq; një zjarr i egërsuar u shkakton dhembje therëse e britmat e tyre ngrihen ku thërret

---

[1508] Që janë detyrimet ndaj Tij.

[1509] Gurët që ngulen tek koka dhe këmbët e varrit.

[1510] Ajo nuk mund ta ndryshojë për ju sjelljen e saj.

kijameti; flakët mbështjellin gjithçka, zëri është i dridhshëm, përvëlia është e padurueshme, mëshira s'duket gjëkund dhe lënda djegëse nuk ka të shterur; tmerret e këtij vendi plot humnera të fshehura sulfurore janë të frikshme, rrethinat janë të errëta, enët e tij janë të përflakura dhe gjithçka tjetër në të është e urryer.

**"Ata që iu friguan Zotit të tyre do shoqërohen grupe – grupe për në Parajsë."**

(Kur'ani, 39:73).

Këtej[1511] nisen edhe ata që fituan siguri nga ndëshkimi dhe mbrojtje nga dënimi e flakët e zjarrit. Banesa e tyre do ketë paqe dhe ata do të jenë të kënaqur me strehën e tyre dhe me vendqëndrimin e tyre. Këta janë njerëz me sy të përlotur e me punë të dëlira në këtë botë; nata e tyre e kësaj bote ishte si dita, për shkak të drojes dhe kërkimit të faljes, kurse ditët e tyre ishin si netët, falë ndjenjës së vetmisë e të ndarjes[1512]. Prandaj Zoti e bëri Parajsën vendin e kthimit të tyre përfundimtar e shpërblim të përkushtimit e vuajtjeve të tyre. Ata ishin më të zgjedhurit e të përshtatshmit për mbretërinë e Tij të përjetshme[1513], rrethuar me të mira që s'reshtin kurrë.

Prandaj, o krijesa të Zotit, tregoni kujdes e vëmendje ndaj ngjarjeve të pritshme dhe mos u jepni pas gjërave që joshin për në rrënim; shkoni drejt vdekjeve tuaja përmes punëve të mira, se fati juaj shkon pas gjërave që bëtë në të shkuarën dhe depozita juaj përmban veç të mirat që nisët përpara. Silluni sikur ngjarja që druani[1514] t'ju ketë ardhur e s'mundeni më të ktheheni për të bërë vepra të mira, as të shani punët tuaja të liga e të vajtoni për to. Zoti na frymëzoftë ne dhe ju në bindjen ndaj Tij e Profetit të Tij. Zoti na faltë ne e ju me Mëshirën e Tij të madhe.

Mbajeni besën, jini të duruar në sprova, mos lëvizni duar e shpata sipas qejfit të gjuhës suaj[1515], dhe mos nxitoni në punët, ku Zoti nuk ju kërkon të nguteni. Bën vdekje martiri kushdo nga ju që vdes në shtrat duke njohur

[1511] Nga varri.

[1512] Nga shoqëria e njerëzve perversë e mëkatarë, për t'u larguar nga pasanikët e dhënë kokë e këmbë pas kësaj bote, dhe të angazhimit në ndihmë të të mjeruarve dhe të varfërve nëpër strehimet e tyre të errëta.

[1513] Perifrazim i vargut 48:26 të Kur'anit.

[1514] Vdekja.

[1515] Mos ia dorëzoni gjuhën ndjenjave e pasioneve dhe mos i lini këto ndjenja e pasione t'ju shtyjnë në luftë e gjakderdhje.

e pranuar të drejtat e Zotit, Profetit të Tij dhe Ehli Beitit të tij. Vetë Zoti kujdeset për shpërblimin e tij. E do shpërblehet edhe për punët që ka dashur t'i bëjë mirë[1516], se zhveshja e shpatës vlen njëlloj me dëshirën e sinqertë për t'i shërbyer Islamit e për të vdekur për të.

Sigurisht, çdo gjë ka kohën dhe kufirin e saj[1517].

## Ligjërata 191

*Lavdërimi i Zotit*

Lëvduar qoftë Zoti, lavdia e të Cilit shihet kudo, ushtria e të Cilit është e pathyeshme dhe dinjiteti i të Cilit është i lartë. Lavdëruar qoftë Zoti për favoret e Tij të njëpasnjëshme dhe për dhuratat e Tij të mëdha. Durimi i Tij është i madh, Mëshira e Tij është e pashtershme dhe Ai është i drejtë në gjithshka që vendos. Ai e di ç'ndodh e ç'ka ndodhur tashmë. Falë dijes së Tij, modeloi mjeshtërisht të gjitha krijesat, dhe falë urtësisë së Tij, i prodhoi - pa imituar, pa mësuar, pa të meta, pa ndjekur shembullin e ndonjë prodhuesi inteligjent dhe pa patur përkrah ndonjë grup ndihmësish.

Unë dëshmoj që Muhammedi është shërbëtori dhe Profeti i Tij, që erdhi në një kohë kur njerëzit endeshin të shastisur buzë greminës. Frerët e shkatërrimit i tërhiqnin zvarrë dhe kullat e së keqes lartoheshin të ngurta në zemrat e tyre.

**Këshillë për frikën ndaj Zotit dhe vlerësimi i kësaj bote dhe i njerëzve të saj**

Dëgjomëni një këshillë, o krijesa të Zotit: Kijani frikën Atij, sepse e ka këtë të drejtë mbi ju dhe se prej saj buron e drejta juaj pranë Tij. Kërkoni ndihmën e Zotit në përmbushjen e saj dhe ndihmën e saj në ndërmjetësimin midis jush dhe Zotit. Frika e Zotit është mbrojtja dhe mburoja e sotme e rruga e nesërme[1518] për në Parajsë. Se ajo është e hapur, lum kush ecën në të. Se Ai kujdeset për atë që i përmbahet. Ajo u është treguar brezave që ikën dhe atyre që i pasuan, sepse do t'u duhet nesër, Ditën e Fundit, kur Zoti t'ia

[1516] Por që nuk i bëri dot për arsye të ndryshme.

[1517] Akoma nuk ka ardhur koha për të filluar luftë.

[1518] I referohet Ditës së Gjykimit.

japë jetën përsëri krijimit të Tij, t'i marrë mbrapsht gjithë ç'i ka dhënë dhe t'i kërkojë hesap për gjithçka që i dhuroi. Sa pak do jenë ata që e kenë pranuar dhe e kanë përdorur si duhet përdorur! Dhe ata pak do jenë ata që janë siç e përshkruan Vet Zoti:

**"... shumë pak nga shërbëtorët e Mi janë mirënjohës"**

(Kur'ani, 34:13).

Prandaj nxitoni t'i vini veshin e rritni vëmendjen ndaj saj[1519] e bëjeni zëvendësen e gjithë të metave tuaja të mëparshme, që t'u zërë vendin si vazhduese, dhe bëjeni mbrojtësen tuaj kundër çdo kundërshtari. Me ndihmën e saj, gjumit[1520] do t'ia zerë vendin vigjëllimi e do t'i jetoni ditët falë saj. Mbroni dhe armatosni me të zemrat tuaja, lani me të mëkatet tuaja, shëroni me të në gji lëngatën tuaj e shkoni me të në zemër drejt vdekjes suaj. Mësoni nga kush e shpërfilli që të mos bëheni edhe ju mësim[1521]. Prandaj, hapini sytë, kujdesuni për të, që të përkujdeset ajo, pastaj, për ju.

Rrini larg kësaj bote[1522] dhe ecni të përmallur drejt botës tjetër. Mos e quani të ulët atë që është lartësuar falë frikës nga Zoti, e mos e ngrini në qiell atë që është lartësuar falë kësaj bote. Mos ia hidhni sytë veshjes së stolisur të kësaj bote, mos ia vini veshin atij që flet[1523] rreth saj, mos iu përgjigjni atij që thërret drejt saj, mos kërkoni dritë nga vezullimet e saj verbuese dhe mos u harxhoni për gjërat e çmueshme të saj, sepse vezullimet e saj janë të rreme, fjalët e saj janë false, pasuritë e saj janë destinuar që të plaçkiten dhe gjërat e saj të çmuara janë destinuar që të zhduken.

Hapni sytë, sepse kjo botë josh, pastaj të kthen shpinën. Ajo është kryeneçe e nuk pranon të përparojë. Ajo flet gënjeshtra e shpërdoron. Ajo është mosmirënjohëse dhe mohon. Ajo është e keqe e braktis[1524]. Ajo tundon e shkakton vuajtje. Gjendja e saj është e luhatshme, hapi i saj është i lëkundur, nderi i saj është pandershmëria, serioziteti i saj është tallja dhe kulmi i saj është poshtërsia. Ajo është vendi i plaçkitjes, grabitjes, rrënimit e shkatër-

[1519] Ndaj frikës prej Zotit.

[1520] Injorancës.

[1521] Për të tjerët, duke qenë dhe ju shembuj të pasojave të shpërfilljes dhe mosushtrimit të frikës nga Zoti.

[1522] Veseve dhe mëkateve që zotërojnë këtë botë.

[1523] Lëvdata.

[1524] Adhuruesin e saj.

rimit. Koha e saj ka sosur e banorët e saj janë më këmbë[1525]. Rrugët e saj janë trullosëse, daljet e saj janë hutuese dhe planet e saj përfundojnë në zhgënjim. Dhe kështu, njerëzit e saj s'i shpëtojnë dot as fortesat, shtëpitë i flakin përjashta dhe shkathtësia i lë në baltë.

Disa janë si devé të lëna peng, disa të vrarë e të sakatuar, disa si gjymtyrë të prera, disa si gjak i derdhur, disa kafshojnë gishtat nga dhimbja[1526], disa lidhin duart të penduar, disa i bien kokës me grushte, disa mallkojnë vetveten dhe ca të tjerë luten e përgjërohen për ta nisur çdo gjë nga e para. Por koha e veprimit ka ikur, ka afruar ora e ndarjes dhe prej saj s'ka më shpëtim. Medet! Medet! Ajo që është humbur, është humbur! Ajo që ka ikur, ka ikur!

Dhe bota ka kaluar përsëri në sjelljen e saj të zakonshme.

**"Pra për ta s'qanë as qiejt e as dheu; e për ta s'u shty as afati."**

(Kur'ani, 44:29).

## Ligjërata 192

***E njohur si Khutbe Kasie (Ligjërata e Fajësimit)***

*(Përmban fajësimin e Shejtanit që u tregua kryelartë dhe nuk iu bind urdhrit të Zotit për t'iu përkulur Ademit, duke manifestuar për herë të parë arrogancë dhe shpirt kundërshtimi; në ligjëratë bëhet thirrje për të mos ecur në rrugën e Shejtanit).*

Lëvduar qoftë Zoti në veshjet e Tij të Pushtetit dhe Dinjitetit, që i zgjodhi vetëm për Vete e jo dhe për krijimin e që ua bëri të tjerëve të pakapshme dhe të paligjshme. Ato janë vetë Vetja e Vet, prandaj mallkon e godet me Shpagim Hyjnor e Dënim të Përjetshëm këdo që guxon t'i vërë në diskutim dhe t'i kërkojë në to pjesë.

### Prova e Zotit dhe vaniteti i Iblisit

Këto veshje qenë prova që u bëri engjëjve të Tij, për të dëftuar të vlerët e të pavlerët. Zoti dinte gjithçka fshihnin zemrat e tyre dhe çdo gjë të padukshme, prandaj u tha:

Unë do krijoj nga kjo argjilë njeriun; kur ta kem përfunduar e të

[1525] Presin urdhrin për t'u nisur e këtij urdhri s'i kundërshton dot njeri.

[1526] Duke menduar e duke u munduar të gjejnë rrugë për të dalë nga ky kaos.

kem fryrë Shpirtin Tim në të, mëgjunjuni të tërë në bindje para tij.

**"Të gjithë engjëjt bashkë u mëgjunjën përpara tij, përveç Iblisit."**

(Kur'ani, 38:71-4).

Sepse nuk e la të bindej kryelartësia. Ai u ndie fisnik në krahasim me Ademin e iu mburr me origjinën[1527] e krijimit të tij. Kështu, pra, armiqësia ndaj Zotit e filloi historinë me një mburrje që i hapi rrugën rebelizmës e mendjemadhësisë. Ky është ai që hodhi themelet e përçarjes, që u grind me Zotin për togën e Madhështisë e veshjen e Dinjitetit, dhe që hoqi nga vetja veshjen e përulësisë. A s'e shihni se si Zoti e bëri të ulët, për shkak të krenarisë së tij, dhe si e poshtëroi, për shkak të manisë së madhështisë?

E flaku në këtë botë dhe ndezi për të zjarrin përvëlues të botës tjetër!

Po të donte Zoti ta krijonte Ademin me dritë e ndriçim që lëbyr sytë, me bukuri nemitëse dhe aroma që të lënë pa frymë, mund ta kishte bërë të tillë; por, po ta kish bërë të tillë, do t'i përkuleshin[1528] përulësisht të gjithë[1529] dhe sprovimi i engjëjve përmes tij do të ishte shumë më i lehtë. Por Zoti i Lartë i provon krijesat me gjëra që s'u njihet natyra reale, që të shquhet e mira nga e keqja, t'u largohet vaniteti dhe të shërohen nga vetadmirimi e krenaria[1530].

Mësoni nga ç'pësoi Shejtani, të cilit Zoti ia harroi dhe mohoi të gjithë punën e tij të gjatë e përpjekjet e tij të mëdha për shkak të krenarisë së një çasti të vetëm, ndonëse Shejtani e kishte adhuruar për gjashtë mijë vite me radhë, që ende s'dihet[1531] në janë llogaritur sipas kësaj apo asaj bote. Kush mund të mbetet i sigurtë pas Shejtanit, në shfaq një mosbindje të tillë? As-

[1527] Origjina e engjëjve është drita dhe zjarri, kurse njeriu e ka origjinën në elementet e dheut.

[1528] Ademit, përfaqësuesit të racës njerëzore.

[1529] Zgjedhja lirisht e mënyrës së përdorimit të aftësive mendore e fizike është parim Hyjnor i administrimit të gjithë krijesave, përfshirë edhe engjëjt. Nëse Ademi do ishte konceptuar si qenie dukshëm superiore në raport me engjëjt, këta nuk do kishin më zgjedhje të lirë në përgjigje ndaj urdhrit të Zotit për t'u përulur përpara tij.

[1530] Bindja e detyruar nuk mund të shikohet si një akt vullnetar i krijesave, kështu që ato nuk do të kishin asnjë arsye pse të shpërbleheshin. Pra, nuk do të ekzistonte asnjë motiv Hyjnor që do mund të ndihmonte në zbulimin e mangësive dhe në përsosjen shpirtërore të krijesave.

[1531] Nuk dihet nëse këta gjashtë mijë vjet janë llogaritur bazuar në lëvizjen e dukshme të Diellit (në planetin tonë), apo bëhet fjalë për periudha të matura në sisteme të tjera. Vihet re karakteri relativ i vlerësimit të kohës në sistem të ndryshme. (Kur'an, 32:5, 70:4).

një për bé! Zoti s'mund ta lejojë një qenie njerëzore të hyjë në Parajsë, nëse bën atë, për të cilën Ai dëboi prej saj një engjëll. Midis Zotit dhe individëve të krijimit të Tij nuk ka miqësi të atillë, që do mundej t'i jepte leje ndonjërit prej tyre për të bërë atë që Ai nuk e pëlqen e që e quan të paligjshme për çdo botë.

**Paralajmërimi kundër Shejtanit**

Prandaj kini frikë, se mos Shejtani ju moleps me sëmundjen e tij, ju fut në rrugë të gabuar me anë të thirrjes së tij dhe ju mësyn me ushtarët e tij, këmbësorë a kalorës[1532] qofshin; se, pasha jetën time! ai e ka vënë për ju shigjetën në kordën e harkut të tij, e ka tendosur fort atë dhe ka marrë shenjë mbi ju nga një pozicion i afërt. Dhe këtë ia ka shprehur me arrogancë e hapur edhe vetë Zotit të tij:

**"Ai tha: 'Zoti im! Meqë më përzure, unë do t'ua zbukuroj[1533] atyre të këqijat sa të jenë në tokë dhe do t'i largoj të gjithë nga rruga e drejtë."'**

(Kur'ani, 15:39).

Natyrisht, këto fjalë të tij ishin fajësim i padrejtë e mburrje arroganti; por bijtë e vanitetit, simbolet e arrogancës dhe kalorësit e krenarisë e të intolerancës bënë që kjo mburrje e ky zotim i tij të bëheshin fakt. Bile s'u mjaftuan me aq: Ata u sollën[1534] sikur fajësimi i tij të mos ishte në erë, po i vërtetë e i përligjur. Dhe kështu, shumë njerëz kokëfortë u përkulën përpara tij e pranuan udhëheqjen e tij; kjo ia shtonte vazhdimisht lakminë e tij për ju, dhe erdhi puna që sekreti i tij, dikur i fshehtë, tashmë u bë fakt i qartë[1535]; në këtë mënyrë ai vuri kontroll të plotë mbi ju dhe i mobilizoi të gjitha forcat për të pushtuar mendjet tuaja.

Kështu ju hodhi në humnerat e turpit, ju flaku në llucën e pellgjeve të gjakta, ju shkeli me këmbë, plagosi e krreu sytë me maja heshte, ju preu fytin, shqeu flegrat e hundëve, theu gjymtyrët[1536] e po ju çon zvarrë, lidhur

[1532] Ushtarë të tij janë qeniet njerëzore të gënjyera e të futura në rrugë të gabuar prej tij. Njerëzit janë rrethuar nga plot ushtarë të tillë të Shejtanit.

[1533] Njerëzve.

[1534] Ndaj Zotit.

[1535] Ai mësoi tërë sekretet e mendësisë së dobët njerëzore, të shpresave të tyre false dhe të dëshirave të tyre të paarsyeshme. Kjo e forcoi dhe më tepër pushtetin e tij mbi njerëzit me të njëjtat prirje shpirtërore me të, prirje që mbështeten në intolerancën, kryelartësinë, vanitetin, rebelimin dhe përçmimin e të tjerëve.

[1536] Aludohet për kalimin nga luftërat mes komuniteteve (që gjithashtu është vepër e forcave satanike),

kokë e këmbë në litarin e mëkateve tuaja, drejt zjarrit që tashmë pret ndezur. Në këtë mënyrë, ai u bë lëngata më e rëndë e besimit tuaj, mbjellësi më i zellshëm i turpit të punëve tuaja tokësore, dhe më mizori i gjithë armiqve, kundër të cilëve ju dolët hapur e me të gjitha forcat.

Prandaj luftojeni me gjithë energjitë e mundësitë tuaja, sepse, për Atë Zot! ai e përçmoi origjinën tuaj[1537], vuri në diskutim pozicionin tuaj dhe foli pa respekt për të ardhmen e racës suaj. Ai u hodh mbi ju me kalorësit e tij, ju preu rrugën me këmbësorët e tij, e ata ju dëbojnë nga çdo skutë, ju godasin e ngulen në çdo kyç të gjymtyrëve tuaj, e ju s'mund të mbroheni me gjë, as mund t'i prapsni me kurajë. Jeni robër të mjerimit, mbërthyer në çarqe, fushave të vdekjes, udhëve drejt humbjes.

Prandaj, fikni zjarrin e arrogancës e shuani urat e intolerancës, që djegin fshehtas zemrat tuaja. Vaniteti dhe kryelartësia e gjejnë rrugën drejt muslimanit vetëm përmes punëve të Djallit, kapadaillëkut të tij, ligësisë së tij dhe fjalëve e shpifjeve që ai përhap. Mblidheni mendjen dhe bëni përulësinë kurorë të kokave tuaja, shkeleni krenarinë me këmbët tuaja dhe flakeni vanitetin nga qafat tuaja. Përdoreni përulësinë si armë kundër armiqve tuaj - Shejtanit dhe hordhive të tij. Sigurisht ai ka në anën e tij gjithë llojet e njerëzve, luftëtarë, ndihmës, këmbësorë dhe kalorës. Mos u bëni si ai që mbahet më të madh përpara vëllait të tij, jo ngaqë i ka njohur Zoti ndonjë meritë, po vetëm nga sëmundja e madhështisë dhe zilia që ajo mëkon, e vetëm nga arroganca e kryelartësia që ndezin zjarrin e inatit[1538] në zemrën e tij. Shejtani ia futi arrogancën në damarë, po Zoti i dha brerje të ndërgjegjes dhe e bëri përgjegjës për mëkatet e të gjithë vrasësve deri në Ditën e Gjykimit.

**Kujdesi kundër vanitetit e arrogancës, si dhe për padijen**

Hapni sytë, ju që s'latë gur mbi gur për t'i dhënë jetë revoltës dhe për të mbjellur ligësinë mbi tokë, në kundërshtim të hapur me Zotin e duke sfiduar me luftë besimtarët e vërtetë. Kijeni frikë Zotin kur ndiheni krenarë për arrogancën tuaj e kur mburreni me injorancën tuaj, sepse këto janë rrënjët që mbajnë gjallë te ju dyshimin e urrejtjen - dheun më pjellor ku Shejtani preferon të lëshojë farën e tij. Me ato ka mashtruar ai njerëzit përpara jush

në luftën vëllavrasëse brenda komunitetit musliman.

[1537] Duke përçmuar origjinën e Ademit.

[1538] Aludohet për Kainin, birin e Ademit, që vrau vëllain e vet, Abelin.

dhe brezat e kaluar, duke i kredhur në errësirën e padijes e të turpit, duke i gremisur në honet anës rrugës së tij të gabuar, duke i rreshtuar nën komandën e tij e duke i bërë të pranojnë rregullat e tij. Në këtë çështje, zemrat e të gjithë njerëzve i ngjajnë njëra-tjetrës, prandaj dhe vaniteti vijon t'i ngushtojë dhe shekujt pasojnë të ngjashëm njëri tjetrin.

**Kujdesi ndaj bindjes përpara prijësve e më të mëdhenjve**

Hapni sytë, pra, dhe ruhuni nga bindja ndaj prijësve e krerëve që patën krenari për arritjet e tyre e që u mburrën me origjinën e tyre. Ata ia quajnë Zotit faj të keqen dhe ia mohojnë mirësitë që u bëri e ia kundërshtojnë fatin që u dha. S'ka dyshim, ata janë themeli kryesor i kryeneçësisë, shtyllat kryesore të ligësisë dhe kampionët e mburrjes paraislamike me stërgjyshërit[1539]. Prandaj kijeni frikë Zotin, mos shpërdorni favoret që ju ka dhënë, mos u bëni xhelozë[1540] për bujarinë e Tij ndaj jush[I] dhe mos iu bindni predikuesve të rremë të Islamit, ujin e pistë të të cilëve e pini shpesh bashkë me ujin tuaj të pastër, sëmundjet e të cilëve i përzieni shpesh me shëndetin tuaj, e gabimet e të cilëve i lejoni të futen shpesh në punët tuaja të mira.

Ata janë bartësit dhe përhapësit e veseve dhe veshja e mosbindjes[1541]. Shejtani i ka bërë përçues të çoroditjes dhe ushtarët, me të cilët sulmon njerëzit. Ata janë gojët, nga të cilat ai flet për të robëruar mendjet tuaja, për të shikuar me sytë tuaj dhe për të fryrë në veshët tuaj. Dhe kështu ju bëheni viktima të shigjetave të tij, trualli ku shkelin gjurmët e tij dhe burimi i fuqisë së duarve të tij. Nxirrni mësim nga mënyra se si e ndolli shpagimin e Zotit e ashpërsinë e qortimit dhe të ndëshkimit Hyjnor mbi ata që u mbajtën kryelartë në brezat e kombet e shkuara. Nxirrni përvojë nga mënyra si i kanë shtruar për balte faqet e si kanë rënë përmbys e lutjuni Zotit t'ju mbrojë nga rreziqet e vanitetit, njësoj siç i luteni në raste katastrofash natyrore.

**Përunjësia e Profetit të Shenjtë**

Në qoftë se Zoti do t'ia kishte lejuar ndokujt privilegjin e krenarisë, këtë do ta kishte bërë për profetët e Tij të zgjedhur dhe për të besuarit e tyre. Po Zoti s'pëlqeu të ishin kryelartë e u dha përulësi. Ata puqnin faqet

[1539] Aludim për doktrinat e superioritetit të njërës racë mbi tjetrën e të njërit fis mbi tjetrin, që ishin shumë të përhapura ndër arabët e epokës paraislamike.

[1540] Për njëri-tjetrin.

[1541] Ka atë masë dhe prerje që i duhet mosbindjes për ta patur si veshje dhe shembëlltyrë të saj.

njësh me dheun, hirosnin fytyrat në pluhur, përkuleshin për besimtarët dhe mbeteshin përherë njerëz të përvuajtur. Zoti i sprovoi me uri, i mundoi me halle dhe brenga, i mbyti në ankthe, dhe i shqetësoi me trazira. Mos kujtoni se masa e pëlqimit apo mospëlqimit nga Zoti janë pasuria dhe fëmijët, sepse nuk mund t'i vlerësoni dot sprovat dhe mundësitë e rënies në mjerim, kur mendja ju është marrosur pas pushtetit e pasurisë; sepse Zoti i Madhëruar e i Lartësuar ka thënë:

**"Pse? Mos mendojnë ata se me ndihmën që u dhamë në pasuri e pasardhës, ngutemi t'i mbulojmë me gjëra të mira? Aspak! Ata gënjejnë vetveten."**

(Kur'ani, 23:55-6).

Zoti i provon ata që kanë mendim të lartë për veten me njerëzit e Tij të dashur, që në sytë e tyre janë të përvuajtur, të përunjur dhe të pafuqishëm.

Kur Musai, i biri i Imranit, shkoi tek Faraoni së bashku me të vëllanë, Harunin, veshur në lesh të ashpër e me nga një shkop në dorë e i premtoi se do mbetej në vendin që kish e do t'i lejoheshin gjithë nderet, po të nënshtrohej[1542], ky tha: "A nuk ju duken të çuditshëm këta dy njerëz, që më sigurojnë se nderet do vazhdojnë të më bëhen e vendi do më ruhet, ndonëse duket qartë varfëria e pozita e tyre e ulët? Po ta kishin këtë pushtet, do t'i kishin veshur kyçet e duarve me byzylyqe ari!" Ai tha kështu nga krenaria për arin e koleksionet e tij dhe nga neveria që kishte për leshin dhe për veshjet e bëra prej tij.

Po të kishte dashur Zoti t'u hapte profetëve të Tij thesaret e xehet e floririt e të mblidhte rreth tyre[1543] zogjtë e qiejve dhe bishat e dheut, mund ta kishte bërë një gjë të tillë qysh kur i nisi. Por po të kishte vepruar kështu, nuk do kishte më sprovë[1544], as shpërblim, as lajme për punët e botës tjetër. Ata që e pranuan, s'do mund t'i vinin dot në vend humbjet që pësuan në sprova, besimtarët nuk do mund ta meritonin shpërblimin për punët e tyre të mira, kurse Zbulesa e kumtuar[II] do mbetej fjalë boshe dhe pa përmbajtje. Por Zoti

[1542] Fesë së një Zoti të vetëm të të gjithë Universit dhe të të gjitha krijesave.

[1543] T'u jepte fuqi të atilla sa të komunikonin me kafshët e bishat dhe t'i urdhëronin.

[1544] Për të ndarë njerëzit kryelartë, arrogantë e perversë nga njerëzit e varfër, të përulur e të devotshëm. Sepse në një rast të tillë, profetëve do t'u ishin bindur edhe të parët, për shkak të fuqisë, pushtetit dhe pasurisë së tyre, edhe të dytët, për shkak të besimit e të përkushtimit të tyre ndaj Zotit.

i kalit profetët e Tij me dhembje në veshë e sy[1545], i bën të dobët në dukje, por me vendosmëri të palëkundur, dhe ua mbush zemrat e sytë me kënaqësinë e besimin që buron nga paqja e shpirtit të tyre.

Nëse profetët do të kishin autoritet të pasulmueshëm, nder të padyshueshëm dhe zotërime që s'ua gjen dot fundin ngado që të hedhësh sytë, ku kuajt e kasnecëve s'i hapin dot rrugë njëri-tjetrit, njerëzit do ta kishin patur tepër lehtë t'u kërkonin mësime, e tepër të vështirë për t'u ndier kryelartë; atëhere besimi do pranohej thjesht nga frika e të gjithë do kishnin qëllim të njëjtë[1546], ndonëse veprat mund të ishin të ndryshme. Por Zoti ka vendosur që njerëzit t'i pasojnë profetët e Tij, të mësojnë për Librat e Tij, të mbeten të përvuajtur para Tij, t'i binden vullnetit të Tij dhe të pranojnë nënshtrimin ndaj Tij me sinqeritet të pastër e vetëm për hir të Tij, pa gjurmën më të vogël të ndonjë gjëje tjetër; dhe përderisa sprova dhe mundimi janë kaq të mëdha, të mëdha do të jenë edhe dhuratat e shpërblimet.

**Qa'beja e Shenjtë**

S'ju bën përshtypje që të gjithë njerëzit, që nga paraardhësit tanë, me Ademin të parin, e deri tek të fundmit në këtë botë, Zoti i ka sprovuar me gurin që nuk sjell as fitim dhe as dëm[1547] dhe që as sheh e as dëgjon? Pikërisht me këta gurë e ngriti Ai shtëpinë e Tij të Shenjtë, që e bëri për njerëzit vend të paqes e të sigurisë[1548]. Ai e ndërtoi atë shtëpi në pjesën më shkëmbore të Tokës, në një vend malor me fare pak dhé të butë, në luginat më të ngushta midis maleve të rrepta, në hapësirat e pamata me rërë të shkrifët, ku burimet janë të pakta dhe banorët të shpërndarë e të rrallë, ku nuk shtohen dot as devetë, as kuajt, as lopët, as delet dhe as gjë tjetër.

Pastaj Ai e urdhëroi Ademin dhe bijtë e tij të mos e hiqnin atë vend nga vëmendja[1549]. Kështu kjo shtëpi u bë pikënisja e udhëtimeve të tyre në kërkim të kullotave, si dhe vend qëndrimi për karvanet. E, në këtë mënyrë, shpirtrat njerëzorë nguteshin drejt saj që nga shkretëtira të largëta e të thata, që nga lugina të ulëta e të futura thellë midis maleve e që nga ishuj të hallakatur nëpër

[1545] Me përvoja vetjake e të njerëzve të tjerë, në të cilat ata janë përfshirë vetë ose i dëgjojnë nga të tjerët.

[1546] Nuk do të kishte motive për lindjen e doktrinave e të alternativave të tjera.

[1547] Aludohet për idhujt, që ndërtoheshin zakonisht prej guri e që adhuroheshin nga njerëzit e lashtë në vend të Zotit.

[1548] Qa'beja në Mekë.

[1549] Të drejtoheshin nga Qa'beja sa herë që i drejtonin lutjet Atij dhe të bënin Haxhxh të rregullt në të.

dete. Ata shkundin shpatullat[1550] gjithë përulësi, shprehin mirënjohjen[1551] që i ftoi e priti në audiencën e Tij, ecin me këmbë të shpejta, me flokë shprishur e faqe tërë pluhur. Në supe kanë hedhë një copë të pëlhurtë, bukurinë e fytyrës e kanë fshehur tej flokëve të paqethur e mjekrës së parruar - si shenja të misionit të madh, ndëshkimit të rreptë, sprovës akoma të hapët dhe pastërtisë ekstreme. Të gjitha këto, Zoti i ka bërë një udhë drejt Mëshirës së Tij dhe një shteg drejt Parajsës së Tij.

Zoti mund ta kishte ngulur Shtëpinë e Tij të Shenjtë dhe simbolet e Tij të mëdha në mes të pemishteve të blerta, lumenjve, fushave të buta e të rrafshta plot pemë e bollëk frutash, me popullsi të dendur, me qendra të shumta banimi, me grurë të artë, kopshte të harlisura, lëndina të blerta, ara të ujitura, lulishte të lulëzuara dhe me rrugë të rrahura; por atëhere shpërblimi do të ishte më i paktë, sigurisht, për shkak të lehtësisë së këtij detyrimi[1552]. Në qoftë se themelet, mbi të cilat u ngrit shtëpia e Tij, dhe gurët, që e lartësuan, do kishin qenë prej smeraldi gjelbërosh e rubini të kuq flakë dhe do kish ngado shkëlqim e llamisje, kjo do ta kishte mpakur efektin e dyshimit të strukur në kraharorë, do ta kishte paaftësuar farën e veprimit të Shejtanit nëpër zemra dhe do ta kishte mehur baticën e mosbesimit tek njerëzit. Po Zoti i provon krijesat e Tij me anë të vështirësive e shqetësimeve të ndryshme dhe pëlqen të adhurohet edhe kur janë të mjerë dhe të varfër, prandaj dhe i fut në brenga e mundime. Dhe me të gjitha këto Ai synon të shporrë mendjemadhësinë nga zemrat e tyre e të mbjellë në shpirtrat e tyre përunjësi - si një derë përherë e hapur për favoret e Tij dhe si një mjet që e bën të lehtë ndjesën e Tij.

**Kujdesi prej rebelimit dhe bërjes së padrejtësive**

Druajuni Zotit për pasojat e menjëhershme të rebelimit[1553] e pasojat përfundimtare të mëkateve të rënda[1554], e kijeni frikë për frytin vrastar të vanitetit, kurthit më të madh të Djallit dhe mashtrimit të tij të madh, që futet

[1550] Lëvizje që me sa duket simbolizon dëshirën e tyre e lutjen që i drejtojnë Zotit, për t'i ndihmuar që t'i çlirojë nga mëkatet.

[1551] Thërrasin zëlartë emrin e Tij duke i ardhur rrotull Qa'besë e shpallur se kanë ardhur në atë vend në përgjigje ndaj thirrjes së Tij.

[1552] Në këtë rast, udhëtimi për në Mekë nuk do të ishte më detyrim, por kënaqësi, dhe haxhillëku nuk do të ishte më sprovë, por piknik.

[1553] Që lind natyrshëm në këtë botë

[1554] Që lindin natyrshëm në botën tjetër.

në zemrat e njerëzve si një helm fatal. Ai nuk shkon bosh asnjëherë e s'fal askënd që e vë në shënjestër - as të mësuarin, për shkak të dijeve të tij, dhe as të mjeruarin[III], në leckat e tij.

**Përfitimet nga kryerja e detyrimeve fetare**

Nga këto gjëra, Zoti i ka ruajtur krijesat që e besojnë dhe adhurojnë me anë të faljeve, të dhënies lëmoshë dhe vuajtjes së mundimeve të agjërimit, ditët kur ai është i detyrueshëm, duke ua shkriftuar e shkathtësuar gjymtyrët, duke u ndezur pasion të zjarrtë ndër sy kur është fjala për të Drejtat e Tij, duke ua paquar e shtruar shpirtrat e trazuar, duke u dhënë në zemra thjeshtësi e duke shkulur syresh çdo arrogancë. Dhe këto arrihen duke i përlyer faqet delikate në pluhurin e përunjies, duke shtrirë gjymtyrët me përulësi mbi dhé, duke ulur e tretur barqet sa cipa t'u puqet me shpinën, duke ruajtur përvuajtjen përpara Zotit, e duke u dhënë lëmoshë nevojtarëve dhe mjeranëve nga gjithë prodhimet që bën dheu.

Vini re se ç'kanë këto akte përkushtimi: Vetëm gjëra që ndihmojnë ta mbani nën kontroll krenarinë e që zhdukin prej jush çdo gjurmë vaniteti. Ngado që shoh, vë re se askush në botë, veç jush, nuk krekoset pa ndonjë shkak apo arsye që mund t'ia mbushte mendjen të paktën një injoranti, e që vetëm ndonjë i metë mund ta quante me vend. Kurse ju ndiheni krenarë për gjëra që s'përligjen me shkak, as me arsye.

Edhe vetë Shejtani e pati një motiv dhe u ndie krenar ndaj Ademit, për shkak të origjinës së tij, duke e përqeshur për mënyrën e krijimit të tij, kur i tha, 'Unë jam prej zjarri, kurse ti prej balte'. E po kështu, janë ndier krenarë për shkak të pronave e të fuqive të tyre edhe të pasurit e kombeve që lulëzuan, apo djajtë e tiranët[1555] kur thanë,

**"ne kemi më shumë pasuri e fëmijë, prandaj dhe nuk do ndëshkohemi!"**

(Kur'ani, 34:35).

**Tërheqja pas sjelljeve të mira e punëve të respektuara dhe marrja e mësimeve nga e kaluara.**

Në rast se nuk mund ta shmangni dot mburrjen, le të jetë të paktën për

[1555] Shejtani dhe instrumentet e tij e kanë një arsye, edhe pse false dhe të paqenë, për shkak të origjinës, pasurisë, qenies shumicë apo fuqisë. Kurse ju nuk keni asnjë arsye të vetme për të qenë vanitozë e arrogantë.

cilësi të mira, punë të vlefshme dhe qëndrime të admirueshme, si ato ku u shquan prijësit dinjitozë e bujarë të familjeve Arabe me sjelljet e tyre fisnike, mendimet e larta, qëndrimet e respektuara dhe punët e mira. Krenohuni me zakonet e bukura - respektimin e pakteve, mbrojtjen e fqinjit, bindjen ndaj të virtytshmit, kundërvënien ndaj arrogantit, bujarinë me të tjerët, qenien me ta i drejtë, braktisjen e rebelimit, qëndrimin larg gjakderdhjes, zotërimin e vetvetes, si dhe shmangien e mosmarrëveshjeve. Dhe ruhuni nga mjerimet që pësuan njerëzit përpara jush për shkak të punëve të tyre të liga e të veprimeve të tyre të urryera, duke sjellur ndër mend ç'u ka ndodhur në kohë të mira e të këqija dhe duke patur kujdes të mos bëhi si ata.

Pra, meditoni për të dyja këto përvoja e bëni tuajën çdo gjë që lartësoi dinjitetin njerëzor, mbajti larg armiqtë, dha siguri, shtoi mirëqenien dhe përforcoi faktorët[1556] me cilësi të shquara, të tillët si qëndrimi larg përçarjes, mbështetja e unitetit, nxitja e njëri-tjetrit për bashkim dhe këshillimi i njëri-tjetrit për bashkëveprim. E hidhni poshtë çdo gjë që theu kockën e tyre[1557] e e dobësoi fuqinë e tyre, siç është ligësia e zemrës, urrejtja, braktisja e nevojtarit dhe refuzimi i përkrahjes për njëri-tjetrin.

Mendoni për gjendjen e besimtarëve që jetuan para jush. Sa sprova e mjerime që kaluan! A nuk ishin më të ngarkuarit nga të gjithë dhe në kohë shumë më të vështira? Faraonët i skllavëruan e i goditën me ndëshkimet më të këqija e me vuajtjet më të hidhura. Mbetën për një kohë të gjatë në këtë gjendje mjerimi shkatërrues dhe skllavërie të rëndë dhe nuk gjenin dot mënyrë për t'u mbrojtur apo rrugëdalje tjetër. Më në fund, Zoti i quajti mjaft vuajtjet që hoqën me dashurinë për Të në zemër dhe përballjen e mundimeve nga frika prej Tij. Atëhere u dha shpëtim nga fatkeqësitë dhe ashpërsia e sprovës dhe e shndërroi turpërimin e tyre në nder dhe frikën e tyre në siguri. Kështu, i bëri mbretër, sundimtarë e prijës të shquar dhe bekimet e Tij arritën kufij që nuk kishin guxuar t'i ëndërronin kurrë.

Shikoni si ishin kur fiset e tyre ishin të bashkuara, mendimet e tyre të njëzëshme, zemrat e tyre të përkora, duart e tyre në ndihmë të njëri-tjetrit, shpatat e tyre në mbrojtje të njëri-tjetrit, sytë e tyre të mprehtë dhe qëllimet e tyre të përbashkëta! A nuk u bënë zotër të të gjithë botës e sundimtarë të saj? Shikoni, pastaj, ç'u ndodhi kur përçarja i ndau, uniteti u shthur dhe

---

[1556] Besimi tek Zoti, i cili i mban të lidhur me Të e që forcohet edhe më tepër me gërshetimin në të të cilësive që përmenden në vazhdim.

[1557] Bashkimin dhe unitetin.

fjalët ndryshuan nga zemrat: U ndanë në grupe të ndryshme e u shpërndanë e pakësuan duke luftuar me njëri-tjetrin! Atëhere Zoti ua zhveshi nderet e Tij e ua vyshku lulëzimin e arritur përmes bekimeve të Tij. Sot kanë mbetur vetëm historitë e tyre, për t'u shërbyer si udhërrëfim atyre që mund të nxjerrin mësim.

Pra, nxirrni mësim nga fati i pasardhësve të Isma'ilit, të bijve të Is'hakut dhe të fëmijëve të Israelit. Sa të ngjashme janë punët e tyre dhe sa të afërt shembujt e tyre. Vini re vetëm hollësitë e ndarjes dhe të grindjeve të tyre dhe kujtoni ditët kur sundimtarët e Persisë dhe cezarët e Romës u bënë zotër[IV] të tyre. Pas kësaj, u dëbuan nga kullotat e pasura, nga lumenjtë e Irakut dhe nga pjelloria e botës drejt pyjeve gjembore e shkretëtirave me erëra përvëluese, deri sa shterën mjetet e tyre të jetesës e u kthyen në barinj të mjerë gamilesh. Shtëpitë e tyre ishin më të këqijat në botë e vendbanimet e tyre ishin më të goditurat nga thatësira. Nuk dëgjohej asnjë zë, drejt të cilit do mund të ktheheshin për mbrojtje; dhe ata që e kishin fuqinë për të qenë shtylla të besimit, nuk shfaqnin asnjë hije dhembshurie.

Gjendja e tyre ishte e mjerë dhe e pashpresë. Duart e tyre u ndanë. Shumica e tyre u përça në parti dhe grupe të ndryshme. Jetën ua pushtoi ankthi e ua mbuloi llumi i pistë i padijes. I varrosnin të gjalla bijat e tyre[1558], adhuronin idhuj, shpërfillnin farefisin dhe ushtronin kusarinë ndaj njëri - tjetrit.

Dhe shihni tani bekimet e shumta të Zotit mbi ata, të cilëve u dërgoi një Profet, që u mori zotimin e bindjes ndaj tij dhe i bëri të bashkoheshin nën thirrjen e tij. Shihni se si Mëshira e Zotit i nderi përmbi ta krahët e të mirave të saj, derdhi mbi ta lumenj favoresh e i futi në mirëqenie dhe lumturi. Mëshira e Tij i përqafoi në gjirin e saj bujar dhe ata gëzuan jetën e bukur, që u dha. Interesat e tyre gjetën mbrojtjen e një sundimtari të fuqishëm, rrethanat u dhanë ndere të mëdha dhe të gjitha problemet e tyre u bënë më të lehta nën kujdesin e një shteti të fortë. Ata u bënë zotër të atyre që më parë ishin zotër të tyre, e nisën të drejtojnë ata që ishin mësuar t'i urdhëronin. Dhe u bënë aq të fuqishëm, saqë s'ishte më nevoja që heshtat e tyre të viheshin në provë[1559] dhe armët e tyre s'panë më cen e njollë.

---

[1558] Që të mos ua jepnin pushtuesve, dhe nga frika se do t'i turpëronin

[1559] Vullneti i tyre imponohej paqësisht, pa qenë nevoja e bërjes së luftrave.

**Qortim për njerëzit e tij**

Hapni sytë: Se po i largoni prapë duart prej litarit të bindjes dhe po e rrënoni mbrojtjen që i dhanë traditat Islame shoqërisë suaj, duke lejuar të futen zakonet paraislamike nëpër të çarat e saj. Pa dyshim, është bekim i madh i Zotit fakti që Ai bëri bashkim midis njerëzve me anë të lidhjeve dhe të dhembshurisë[1560] për njëri-tjetrin; nën hijen e tyre ata lëvizin dhe gjejnë strehë. Ky është bekimi, të cilit s'ia kupton dot kush vlerën e vërtetë. Ai është më i çmuar sesa çdo çmim dhe më i vyer sesa çdo pasuri.

Por pasi e arritët këtë bashkim në Islam, ju iu kthyet përsëri gjendjes së beduinëve Arabë dhe jeni ndarë prapë nëpër parti të ndryshme. Nuk keni më gjë nga Islami, përveç emrit të tij, e nuk njihni gjë për besimin, përveç fasadës së tij. Ju thoni, 'Më mirë Zjarrin[1561], se poshtërimin!' Mos ndofta dhemb më pak mjerimi juaj i përjetshëm e përmbysja e Islamit me fytyrë përdhé, për ta njollosur nderin e tij e për ta shkelur zotimin e tij për vëllazërim, që Zoti jua bëri detyrë të shenjtë e burim të paqes mes jush? Të jeni të sigurtë që të pafetë do t'ju mposhtin, në u mbështetshi tek gjë tjetër, në vend të Islamit. Dhe atëhere nuk do të ketë më as Xhibra'il, as Mikail, as muhaxhir dhe as ensar për t'ju ndihmuar, por vetëm përplasje shpatash, përderisa Zoti të vendosë, se ç'do të bëjë më tej me ju.

Sigurisht, ka patur edhe përpara jush shembuj të tjerë të ditëve të zemërimit, ndëshkimit, shpagimit dhe të hakmarrjes së Zotit. Prandaj mos shpërfillni qortimet e Tij, duke mos e marrë seriozisht zemërimin e Tij, duke përqeshur ndëshkimin prej Tij, e duke mos pritur dhunë prej Tij! Zoti i mallkoi popujt e vjetër vetëm ngaqë nuk u kërkonin më të tjerëve të bënin punë të mira e vetëm ngaqë nuk i pengonin më të tjerët, kur bënin punë të liga. Zoti i mallkoi ata që nuk kishin mend, sepse bënin mëkate, kurse ata me dije dhe intelekt, sepse s'punonin më që të tjerët të mos mëkatonin. E, pra, kujdes! Sepse ju rrënuat lidhjet e Islamit, shkelët ligjet e tij dhe kaptuat kufizimet e tij.

**Pozicioni i lartë i Imam Aliut dhe veprat e mrekullueshme të Islamit**

Mos harroni! Zoti më ka urdhëruar të luftoj këdo që rebelohet, thyen besën e bën trazira. Unë i kam luftuar besëthyesit[1562]. E sa për ata që iu shmangën të vërtetës, i jam futur një lufte të shenjtë kundër tyre[1563], ndërkohë që renegadët e be-

[1560] Këto janë në thelb edhe kërkesat kryesore të Islamit për shoqërinë njerëzore.

[1561] Më mirë në Skëterrë.

[1562] Në betejën e Xhemelit.

[1563] Në betejën e Siffinit.

simit[V] i kam vënë në gjendje të vështirë e të turpshme[1564]. Kurse Shejtanin e Pusit[VI] e ndëshkuan të tjerët në vendin tim, me gjëmime shurdhuese dhe shigjeta qiellore, megjithëse munda t'ia dëgjoja që më parë ulurimën e zemrës dhe kërkëllimën e eshtrave. Ka mbetur vetëm një grup i vogël rebelësh. Në qoftë se Zoti do më japë rast edhe një herë mbi ta, do t'i zhduk fare, me përjashtim të disa pak kokrrave që mund të mbeten të hallakatura matanë kufijve të shtetit Islam.

**Meritat dhe guximi i tij**

Unë kam qenë qysh në djalëri vdekja dhe rrënimi i famës së shumë njerëzve të dëgjuar të Arabisë e kam thyer prijësat e fortë të tribuve Rabie e Muzer. Ju i dini, pa dyshim, lidhjet e mia të ngushta në gjak dhe raportet e mia të veçanta me të Dërguarin e Allahut. Ai më mori përsipër që kur isha ende fëmijë. E kishte zakon të më shtërngonte pas gjirit dhe më vinte në shtrat pranë tij, prekte trupin e tij me timin dhe më bënte të nuhasja aromën e tij. Shpesh përtypte diçka e pastaj ma jepte në gojë. Ai nuk ka gjetur asnjëherë gënjeshtër në të folurit tim, as dobësi në ndonjë punë timen.

Që kur u nda nga gjiri i nënës, Zoti i vuri pranë[1565] një engjëll të madh, e ky e ushqente ditë e natë me tiparet e një karakteri të lartë e të një sjelljeje të mirë, ndërsa unë e ndiqja prapa si manari që ndjek gjurmët e së ëmës. Çdo ditë do më rrefente si një flamur ndonjë nga vetitë e tij të larta e do më tregonte si ta bëja timen. E kishte zakon të shkonte çdo vit i vetmuar në kodrën e Hiras, ku vetëm unë mund ta shikoja, po jo të tjerët. Ato ditë Islami s'ekzistonte ende në asnjë familje, veç asaj të Profetit të Zotit e Hatixhes. Kurse unë kam qenë i treti pas atyre të dyve. Isha mësuar ta shikoja e kundroja ndriçimin gjatë zbritjes së Mesazhit Hyjnor dhe të merrja frymë aromën e Profetizimit.

Kur zbriti Zbulesa tek Profeti i Zotit, dëgjova ofshamën e Shejtanit. E pyeta: "O Profet i Zotit, ç'është kjo ofshamë?" Ai m'u përgjigj: "Ky është Shejtani që i ka humbur të gjitha shpresat për të qenë i adhuruar. O Ali, ti shikon çdo gjë që shoh unë, dhe dëgjon çdo gjë që dëgjoj unë, ndonëse nuk je profet. Por ti je ndihmës i tij dhe je në rrugën e virtytit, për këtë s'ka dyshim".

Kam qenë pranë tij kur erdhi një dërgatë Kureishe dhe i tha: "O Muhammed, ti ke hedhur një sfidë të madhe, që nuk e ka bërë asnjë nga

[1564] Bëhet fjalë për betejën e Nehravanit.

[1565] Profetit të Shenjtë.

stërgjyshët e tu apo nga familja jote. Ne do të kërkojmë një gjë. Në rast se do na përgjigjesh e do ta bësh, do ta besojmë që je profet e lajmëtar; por nëse nuk do mundesh ta bësh, do ta dimë që nuk je tjetër, veç një magjistar e mashtrues".

I Dërguari i Allahut pyeti: "Çfarë kërkoni?" Ata i thanë: " Kërkoi kësaj peme të lëvizë me tërë rrënjë e të ndalet përpara teje." Profeti i Shenjtë tha: "S'ka dyshim që Zoti ka pushtet mbi çdo gjë; por, po sikur ta bëjë Zoti këtë, a do ta besoni? Do ta dëshmoni të vërtetën?" Ata iu përgjigjën: "Po." Atëhere ai tha: "Unë do bëj për ju çdo gjë që të doni, por e di që nuk do t'i ktheheni virtytit. Mes jush janë ata që do luftojnë kundër meje e do mbarojnë në një pus[1566], si dhe të tjerë që do krijojnë grupe e do bëjnë thirrje për luftë[1567] kundër meje". Pas kësaj Profeti i Shenjtë tha: "O pemë, në qoftë se beson në Zotin dhe në Ditën e Gjykimit e nëse e di që unë jam Profeti i Zotit, m'u afro me gjithë rrënjë e qëndro përpara meje, me leje të Zotit." Dhe Zoti, që pruri Profetin e Shenjtë me të Vërtetën, e bëri pemën të lëvizte vetë me gjithë rrënjë e të vinte me një zhurmë të madhe zukatëse, duke flatruar si flatrojnë krahët e zogjve, deri sa erdhi e qëndroi para të Dërguarit të Allahut, ndërkohë që unë rrija në të djathtë të tij dhe më ranë mbi shpatulla disa prej degëve të saj.

Por as kjo nuk e lëkundi krenarinë e arrogancën e tyre, e ata i thanë: "Tani urdhëro vetëm njërën gjysmë të saj të të afrohet"; dhe kështu njëra gjysmë përparoi më shumë drejt tij, në një mënyrë të çuditshme dhe me një zukamë më të madhe. Ishte duke prekur Profetin e Zotit, kur ata i thanë përsëri mosbesues dhe të irrituar: "Thuaji kësaj gjysme të kthehet mbrapsht tek gjysma tjetër, e të bëhen si ishin më parë". Profeti urdhëroi dhe ajo u kthye. Atëhere unë thashë: "O Profet i Zotit, unë jam i pari që do besoj tek ti dhe që do dëshmoj se pema bëri me urdhrin e Zotit atë që sapo bëri, për të provuar qenien tënde profet e për të lartësuar fjalën tënde!" Kur dëgjuan këtë, Kureishët thirrën: "Në fakt, një magjistar dhe gënjeshtar! Një magji e mrekullueshme. Sigurisht, ai është mjeshtër i magjisë. Por vetëm një si ky (dhe më treguan mua me gisht) mund të dëshmojë për të dhe për këtë ngjarje".

[1566] Fjala është për Ebu Xhehlin, Utbe ibn Welidin, etj., që më vonë luftuan kundër Profetit të Shenjtë, në Betejën e Bedrit, ku edhe ngelën të vrarë dhe u hodhën brenda në një pus.

[1567] Fjala është për Ebu Sufianin, Mu'avien, djalin e tij, si dhe Ikrimen, birin e Ebu Xhehlit, që ngritën fiset arabe në luftë kundër Profetit të Shenjtë (Beteja e Hendekut ose e Ahzabit, sipas të cilës mori emrin kaptina e 33-të e Kur'anit).

Natyrisht, unë bëj pjesë ndër ata që nuk ua vënë veshin qortimeve të asnjeriu në çështjet që janë të Zotit. Fytyra e tyre është fytyra e së vërtetës e fjala e tyre është fjala e virtytit. Natën vigjëlojnë në adhurim e ditën dritojnë nga minaret e udhërrëfimit[1568]. Mbahen fort pas lidhjeve me Kur'anin dhe u japin jetë traditave të Zotit dhe të Profetit të Tij. Ata s'mburren, as kënaqen në vetëmashtrim, as prishin, as prodhojnë të liga. Me zemër janë në Parajsë e me trup janë në veprim për bërjen e punëve të mira.

---

[I]Qëllimi është të thuhet: "Ju nuk duhet të krijoni situata, nga të cilat mund të privoheni prej bekimeve të Zotit, si ai xhelozi që përpiqet t'i bëjë keq objektit të xhelozisë së tij".

[II]Nëse besimi pranohet nën kërcënimin dhe nga frika e një force madhore dhe adhurimi jepet nën ndikimin e pushtetit e të autoritetit, ky nuk është as besim, në kuptimin e vërtetë të fjalës, dhe as adhurim i sinqertë, që vjen nga thellësia e shpirtit. Në fakt besimi është dëshmi e vetvetishme dhe bindje që ndjen vetë zemra. Bindja që arrihet me detyrim dhe forcë do të ishte një bindje vetëm me fjalë, jo e ndier nga zemra. Nga ana tjetër, adhurimi është pranimi i hapur i pozicionit të ulët të shërbëtorit në raport me qenien që adhurohet. Adhurimi që nuk përmban ndjenjën e gatishmërisë për shërbim apo sensin e devocionit, por bëhet vetëm në emër të autoritetit e të frikës, nuk mund të jetë një adhurim i vërtetë. Si pasojë, ky lloj besimi e adhurimi nuk do mund të paraqiste thelbin e vërtetë të këtyre nocioneve.

[III]Arsyeja e dallimit midis njeriut të mësuar e atij të mjeruar është se i mësuari ka dritën e dijes, që e udhëheq, kurse të mjeruarin mund ta privojë nga kjo lloj udhëheqjeje varfëria e tij ekstreme. Pavarësisht kësaj, pré e mashtrimit të Shejtanit mund të bien si i mësuari, dhe i mjeruari.

Atëhere, si do t'ia bënte injoranti për të shpëtuar nga kthetrat e tij, apo edhe i pasuri, që i ka të gjitha mundësitë e mjetet, për t'u futur në rrugë të gabuar!

**"Jo vetëm kaq! Njeriu sillet si arrogant, kur gjykon se s'i nevojitet gjë!"**

(Kur'ani, 96:6-7)

[IV]Po t'u hidhet një shikim ngritjeve, rënieve, ndodhive e ngjarjeve të njerëzve në të shkuarën, del e qartë si drita që përparimi dhe perëndimi i popujve nuk është rezultat i fatit apo i rastit, por përcaktohet në një masë të konsiderueshme nga bëmat dhe veprimet e tyre. Përfundimet e pasojat e këtyre veprimeve janë në pajtim me llojin e tyre. Historitë dhe ngjarjet e brezave të shkuar dëshmojnë që rezultati i padrejtësisë dhe i punëve të liga ka qenë gjithmonë rrënimi dhe shkatërrimi, ndërsa pasoja e veprimit të virtytshëm dhe e

---

[1568] Duke punuar për të drejtuar e ndihmuar kërkuesit e së vërtetës.

jetesës paqësore ka qenë kurdoherë mbarësia dhe suksesi. Sigurisht, koha e njerëzit nuk kanë të bëjnë me këtë ligjësi. Pra, nëse do të rishfaqeshin përsëri të njëjtat rrethana dhe do të bëheshin përsëri të njëjtat veprime, atëhere do të vërtetoheshin të njëjtat pasoja që janë vërtetuar edhe në kombinimet e mëparshme të rrethanave e veprimeve, dhe kjo për faktin se veprimet e mira e të këqija shpien në rezultate përkatëse. Kjo është e padyshimtë dhe e sigurtë, ashtu si në çdo zinxhir që lidh pasojat me shkaqet e tyre. Po të mos ishte kështu, të shtypurit e të mjeruarit nuk do mund të gjenin asnjë shpresë në ngjarjet e së kaluarës dhe në efektet e tyre; as shtypësat e tiranët nuk do mund të paralajmëroheshin për pasojat e këqija të punëve të tyre, nëse do të mendohej se s'mund të ndodhin po ato gjëra që kanë ndodhur edhe në të shkuarën. Është pikërisht uniformiteti i efekteve ai që i bën ndodhitë e kaluara objekt mësimi për brezat që vijnë. Kjo është arsyeja, pse Imam Aliu e provokon arsyetimin dhe analizën kur përmend ngjarjet e ndryshme që lidhen me Beni Isma'ilin, Beni Is'hakun dhe Beni Isra'ilin, si dhe rënien e tyre nën zgjedhën e mbretërve të Persisë e të Romës.

Pasardhësit e Isma'ilit, djalit të madh të Ibrahimit, quhen Beni Ismail, kurse pasardhësit e djalit të vogël, Isakut, quhen Beni Isak; të dy ata më vonë vazhduan të ndaheshin në degë të ndryshme e morën emra të ndryshëm. Atdheu i tyre i parë ishte Kanaani, në Palestinë, ku Ibrahimi u ngul, pasi u zhvendos nga ultësirat e Eufratit e të Tigrit. Djali i tij, Isma'ili, u vendos në Hexhaz, ku Ibrahimi e la së bashku me nënën e tij, Haxherin. Aty Isma'ili u martua me Sejjide Binte Hazazin nga fisi Xherhum, që jetonte në Hixhaz. Fëmijët e tyre u shpërndanë anë e mbanë botës. Djali tjetër i Ibrahimit, Is'haku, mbeti në Kanaan. Biri i tij ishte Jakubi (Israeli), i cili u martua me Lian, të bijën e vëllait të nënës së tij, dhe pas vdekjes së saj u martua me bijën tjetër të tij. Pasardhësit e tij me këto dy gra njihen me emrin Beni Isra'il. Njëri prej bijve të tij ishte Jusufi, i cili arriti pas shumë peripecive në vendin fqinj të Egjiptit, ku u bë sundimtar dhe mbajtës i fronit pas një periudhe skllavërie dhe burgimi.

Pas këtij ndryshimi, ai thirri të vinte në Egjipt gjith farefisin dhe miqtë, kështu që ky vend u bë streha e Beni Izraelit. Për ca kohë, jetuan aty në paqe dhe siguri dhe bënë një jetë të nderuar e të respektuar, por pak nga pak vendasit filluan t'i shihnin me përçmim e urrejtje dhe ushtruan lloj-lloj veprimesh tiranike mbi ta, deri sa e bënë zakon t'u vrisnin fëmijët e t'u mbanin gratë si robina; si rezultat vendosmëria e kurajua e tyre u tronditën dhe shpirti i tyre i lirë u gjunjëzua. Pas katërqind vjetësh në pranga robërie, rrethanat ndryshuan dhe periudha e vuajtjeve të tyre mori fund kur Zoti dërgoi Musain për t'i shpëtuar nga shtypja e faraonëve. Musai u nis së bashku me ta për t'u larguar nga Egjipti dhe Zoti e shpuri tek Nili, me qëllim që të shkatërronte Faraonin. Erdhi një çast kur përpara tyre shkumbëzonin valët e fuqishme të lumit, kurse prapa vinte ushtria e fuqishme e Faraonit. Sigurisht kjo i tronditi shumë njerëzit, po Zoti e urdhëroi Musain që të futej në lumë pa frikë. Në shtratin e tij u shfaqën disa korridore dhe rrugëkalime dhe Musai doli në bregun tjetër të lumit së bashku me Beni Izraelët. Faraoni i ndiqte këmba-këmbës. Kur i pa të kalonin, bëri edhe ai përpara me ushtrinë e tij, po mali i ujit, deri atëhere i ngrirë, u shkreh mbi të pikërisht kur

ai ndodhej në mes të rrjedhjes, duke e përpirë në valët e tij së bashku me ushtrinë. Kur'ani shkruan për ta:

**"Mos harroni kur Ne ju çliruam nga njerëzit e Faraonit, që ju mundonin me vuajtje të hidhura, ju thernin bijtë e ju linin gjallë vetëm femrat. Në këtë kishte një sprovë të madhe nga Zoti juaj."**

(Kur'ani, 2:49).

Pasi u larguan nga Egjipti, ata hynë në vendin e tyre, Palestinë, ku krijuan shtetin e tyre e filluan të jetonin në liri. Zoti e shndërroi poshtërimin e mjerimin e tyre në madhështi dhe në lartësi të qeverisjes e të pushtetit. Lidhur me këtë Zoti thotë:

**"Dhe njerëzit që shiheshin si të dobët, i bëmë trashëgimtarë të viseve në lindje e në perëndim të dheut, që Ne i bekuam me pjellori; kështu u krye premtimi i Zotit tënd për bijtë e Izraelit, për ato që ata duruan; Ne rrënuam atë që Faraoni dhe njerëzit e tij kishin zbukuruar e  ngritur."**

(Kur'ani, 7:137).

Pasi erdhën në fron të sundimtarit dhe rifituan begatinë e paqen, Beni Izraelët i harruan të gjitha poshtërimet e mjerimet e periudhës së skllavërisë e në vend që t'i ishin mirënjohës Zotit për favoret që u dhuroi, u futën në rrugën e rebelimit dhe të revoltës. Si pasojë, ata u zhytën kokë e këmbë në vese e sjellje të këqija dhe u përfshinë me zell të madh në intriga e punë djallëzore, bënë të ligjshme gjërat e paligjshme e të paligjshme të ligjshmet, duke nxjerrur justifikime false, dhe tallën, madje vranë, profetët që u përpoqën të predikonin e t'i ndreqnin në rrugën e Vullnetit të Zotit. Sigurisht, pasojë e pashmangshme e veprimeve të tilla perverse ishte ndëshkimi. Bekht Nasa, që sundonte në Babel të Irakut, marshoi në vitin 600 B.C. kundër Sirisë e Palestinës e vrau shtatëdhjetë mijë Beni Izraelë, shkatërroi qytetet e tyre e i vuri përpara si bagëti ata që mbetën gjallë, duke i hedhur në humnerën e turpit e duke i kthyer prapë në skllevër. Pas këtij mjerimi, dukej sikur nuk kishte më asnjë rrugë për të rifituar pozicionin e fuqinë e mëparshme, por Zoti u dha një tjetër rast për ta rimarrë veten. Bekht Nasai vdiq dhe pushteti kaloi në duart e Baltazarit, i cili ushtronte një dhunë të pamëshirshme mbi popullin. Duke mos e duruar dot më, njerëzit i dërguan fjalë sundimtarit të Persisë, i thanë se ishin lodhur së duruari shtypjen nga sundimtari i tyre dhe i kërkuan t'i shpëtonte prej tij dhe t'i çlironte nga shtypja e tij. Kiri i Madh, i cili ishte sundimtar i ndershëm e i drejtë, iu përgjigj kërkesës së tyre dhe e përmbysi tiraninë e Baltazarit me përkrahjen e popullsisë lokale. Si rezultat u hoq zgjedha e skllavërisë nga qafa e Beni Izraelëve e ata u lanë të kthehen në Palestinë. Kështu, pas shtatëdhjetë vjetësh nënshtrimi, ata shkelën prapë në vendin e tyre e morën prapë në duar fatet e tyre. Ngjarjet e kaluara duhej t'i kishin mësuar këta njerëz që të mos bënin më të këqijat që i hodhën në skllavëri; po mentaliteti i këtij komuniteti ishte i tillë që sa herë që kishte bollëk e s'kishte halle, e humbiste veten në helmet e pasurisë dhe u dorëzohej kënaqësive e qejfeve duke u tallur me ligjet e fesë, duke përqeshur profetët dhe duke guxuar që edhe t'i vriste. Kështu, kur sundimtari i tyre, Herodi, vrau profetin Jahja me kërkesën e së dashurës së tij dhe ia çoi kokën e tij si dhuratë, askush nuk e ngriti zërin kundër këtij brutaliteti

dhe kjo gjë nuk i bëri përshtypje njeriu. Pikërisht ky shtet i egër dhe i padrejtë ishte në kohën kur u shfaq Isai. Ai i ndaloi njerëzit të bënin punë të këqija e i këshilloi të praktikonin zakone të mira, por ata iu kundërvunë edhe atij dhe i shkaktuan gjithfarëlloj vuajtjesh, aq sa u përpoqën t'i merrnin dhe jetën. Po Zoti i prishi gjithë planet e tyre dhe e mori Isain nën mbrojtje. Kur mosbindja e tyre erdhi në këtë shkallë dhe kur ata nuk pranuan më asnjë autoritet për t'u treguar rrugën, fati vendosi t'i rrënonte e përgatiti gjithçka për asgjësimin dhe shkatërrimin e tyre. Sundimtari i Romës bizantine, Vespasianusi, nisi të birin, Titusin, për të sulmuar Sirinë. Ai rrethoi Jerusalemin, rrafshoi shtëpitë dhe rrëzoi muret e Sinagogës. Si rezultat, mijëra Beni Israelë i lanë shtëpitë e tyre e morën arratinë, ndërkohë që me mijëra të tjerë vdiqën nga uria, kurse të tjerët, që mbetën në vend, u kaluan të gjithë në thikë. Shumica e atyre që shpëtuan, u ngulën në Hixhaz, po, pasi nuk pranuan Profetin Muhammed, uniteti i tyre u rrënua aq shumë, saqë nuk mundën më kurrë të mblidheshin në ndonjë qendër të rëndësishme dhe as mundën më kurrë të rifitonin prestigjin dhe të bënin një jetë dinjitoze.

Edhe sundimtarët e Persisë bënë fushata të fuqishme në Arabi dhe i nënshtruan banorët e këtyre vendeve. Kështu, Sabur bim Hurmuzi gjashtëmbëdhjetëvjeçar mori me vete katër mijë luftëtarë dhe sulmoi arabët që banonin brenda kufijve të Persisë, pastaj përparoi drejt Bahreinit, Katifit e Hajrit dhe rrënoi Beni Temimin, Beni Bekr bin Wa'ilin e Beni Abd-Kejsin, duke çarë më dysh shpatullat e shtatëdhjetë mijë arabëve, gjë që i dha nofkën Dhu'l-Aktaf[1569]. Ai i detyroi Arabët të jetonin në çadra të ndërtuara prej leshi, të mbanin flokë të gjatë, të mos vishnin rrobe të bardha e të kalëronin në kuaj të pashaluar. Pastaj vendosi dymbëdhjetë mijë banorë të Isfahanit e qyteteve të tjera të Persisë në hapësirën mes Irakut e Sirisë. Në këtë mënyrë, ai i dëboi banorët e këtyre vendeve nga tokat pjellore në zonat pa ujë, që nuk kishin as voli për banim e as mjete jetese. Për një kohë të gjatë këta njerëz mbetën viktima të shtypjes nga të tjerët, për shkak të ndarjes dhe përçarjes midis tyre. Më në fund Zoti dërgoi Profetin e Shenjtë dhe i ngriti nga pozita e turpit në kulmet më të larta të përparimit e madhështisë.

[V]Imam Aliu, Ebu Ejjub el-Ensariu, Xhabir ibn Abdullah el-Ensariu, Abdullah ibn Mes'udi, Ammar ibn Jasiri, Ebu Sa'id el-Khudriu dhe Abdullah ibn Abbasi tregojnë që Profeti i Shenjtë e kishte urdhëruar Imam Aliun të luftonte kundër besëthyesve[1570], të shmangurve nga e vërteta[1571] e atyre që kishin braktisur besimin[1572] (el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 3, f. 139; Ibn Abd ul-Berr, *el-Isti'ab*, vol. 3, f. 1117; Ibn ul-Athir, *Usd ul-Ghabeh*, vol. 3, ff. 32-33; Xhelaludin Sujuti, *ed-Durr ul-Menthur*, vol. 6, f. 18 dhe *el-Khasa'is ul-Kubra*, vol. 2, f. 138; el-Hejthemi, *Mexhma' uz-zewa'id*, vol. 5, f. 186; vol. 6, f. 235; vol. 7, f. 238;

1569 Shpatullori.

1570 Arabisht, *en-Nakithin*.

1571 Arabisht, *el-Kasitin*.

1572 Arabisht, *el-Marikin*.

el-Mutteki el-Kindi, *Kenz ul-Ummal*, vol. 6, ff. 72, 82, 88, 155, 215, 319, 391, 392; el-Khatib el-Baghdadi, *Tarikh ul-Baghdad*, vol. 8, f. 340; vol. 13, ff. 186-187; Ibn Asakir, *et-Tarikh*, vol. 5, f. 41; Ibn Kethir, vol. 7, ff. 304-306; Muhibb et-Taberi, *er-Rijad un-nedireh*, vol. 2, f. 240; *Sherh al-mavahib al-ladunijah*, vol. 3, ff. 316-317; *Muweddeh al-avham*, vol. 1, f. 386).

Ibn Ebi'l-Hadidi thotë: "Është provuar që Profeti i Shenjtë i ka thënë Aliut:

Pas meje ti do të luftosh me ata që janë besëthyerës, të shmangur nga e vërteta apo të larguar nga besimi.

'Besëthyerësit' ishin njerëzit e Xhemelit, që thyen betimin e besnikërisë që i kishin bërë Imam Aliut. 'Të shmangurit nga e vërteta' ishin njerëzit e Siffinit, nga Siria. Kurse ata që ishin larguar nga besimi ishin harixhitët, në Nehravan. Lidhur me grupin e parë, Zoti thotë:

**"Në të vërtetë, ata që të betohen ty për besnikëri i janë betuar dhe Zotit. Mbi duart e tyre është Dor' e vet Zotit. E pra, kush e thyen atë betim, e thyen vetëm në dëm të vetes."**

(Kur'ani, 48:10).

Lidhur me grupin e dytë, Kur'ani thotë:

**"Sa për shmangësit, ata do jenë lëndë zjarri për Skëterrën."**

(Kur'ani, 72:15).

Për sa i përket grupit të tretë, Ibn Ebi'l-Hadidi i referohet hadithit të transmetuar nga një numër sahabësh të Profetit lidhur me Dhu'l-Khuwejsirehun, prijësin e harixhitëve:

Nga pasuesit e këtij njeriu do dalin ata që do ta recitojnë Kur'anin pa e përcjellë dot përjashta gojëve të tyre; ata do t'i vrasin pasuesit e tyre në Islam dhe do t'i kursejnë adhuruesit e idhujve. Ata do t'i mbajnë sytë e tyre në mësimet e Kur'anit aq kohë sa i duhet shigjetës që të kalojë tejpërtej shenjës së saj. Po të ndeshesha ndonjëherë me ta, do t'i rrënoja si Adin (el-Bukhari, *es-Sahih*, vol. 4, ff. 166-7, 243; Muslim, *es-Sahih*, vol. 3, ff. 109-117; et-Tirmidhi, *el-Xhami us-Sahih*, vol., vol. 4, f. 481; Ibn Maxheh, *es-Sunen*, vol. 1, ff. 59-62; en-Nesa'i, *es-Sunen*, vol. 3, ff. 65-6; Malik ibn Enes, *el-Muwata*, ff. 204-205; ed-Darkutni, *es-Sunen*, vol. 3, ff. 131-2; ed-Darimi, *es-Sunen*, vol.2, f. 133; Ebu Da'ud, *es-Sunen*, vol. 4, ff. 241-6; el-Hakim, *el-Mustedrek*, vol. 2, ff. 145-154; vol. 4, f. 531; Ahmed ibn Hanbel, *el-Musned*, vol. 1, ff. 88, 140, 147; vol. 3, ff. 56, 65; el-Bejhaki, *es-Sunen ul-kubra*, vol. 8, ff. 170-1).

Pastaj Ibn Ebi'l-Hadidi vazhdon:

Kjo është një provë e aftësive profetike të Profetit të Shenjtë dhe e dijeve të tij të fshehta. (*Sherh Nehxhul Belaga*, vol. 13, f. 183).

[VI]Me Shejtanin e Pusit kihet parasysh Dhu'l-Khuwejsirehu, i cili u vra në Nehravan nga goditja e një rrufeje, kështu që s'ishte më nevoja të vritej me shpatë. Profeti i Shenjtë e kishte parathënë vdekjen e tij. Pas asgjësimit të harixhitëve në Nehravan, Imam Aliu u nis që të kërkonte trupin e tij, po nuk e gjeti gjëkundi. Ndërkohë Rijan ibn Sabie pa rreth dyzet kufoma në një pus buzë një kanali. Kur i nxorën prej tij, gjetën mes tyre kufomën e

Dhu'l-Khuwejsirehut. Ky ishte quajtur edhe Dhu's-Sadije për shkak të një mase mishtore në shpatullën e tij. Kur Imam Aliu e pa trupin e tij, tha: "Zoti është i Madh, as kam thënë gënjeshtra, e as më kanë thënë gënjeshtra." (Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 13, f. 183-4; et-Tabari, *Tarikh*, Vol. 1, f. 3383-3384; Ibn ul-Athir, *el-Kamil fi Tarikh*, Vol. 3, f. 348).

## Ligjërata 193

***Tregohet që një bashkëluftëtar i Imam Aliut, i quajtur Hamam[I], njeri me përkushtim dhe adhurim të thellë për Zotin, i kërkoi Imam Aliut: "O Prijës i Besimtarëve, ma përshkruaj besimtarin e devotshëm në mënyrë që të më duket sikur e kam përpara syve". Imam Aliu u përpoq t'i shmangej përgjigjes dhe i tha: "O Hamam, ki frikë nga Zoti dhe bëj punë të mira, sepse Zoti është me ata që e kanë frikë e që kryejnë punë të mira". Po Hamami s'u kënaq me kaq e këmbënguli që t'i thoshte më shumë. Atëhere Imam Aliu lëvdoi e lartësoi veprën e Zotin, kërkoi bekimin e Tij për Profetin e Shenjtë dhe tha:***

Kur Zoti i Lavdishëm pruri në qenie krijimin, këtë e bëri pa ua patur nevojën bindjes dhe lutjeve të tij dhe pa patur frikë prej mëkatimit të tij. Atë s'e dëmton mëkati i mëkatarit, as ka fitim nga bindja e atij që i bindet. Ai ka bërë për të mjete jetese e i ka caktuar çdo gjëje vendin që do të ketë në këtë botë.

Dhe në botë, më të shkëlqyerit janë ata që ia kanë frikën Zotit. Fjala e tyre është me vend, veshja e tyre është e thjeshtë dhe jeta e tyre është e përvuajtur. Ata mbyllin sytë për gjërat që Zoti ua bëri të paligjshme, e u vënë veshin dijeve që u vlejnë. Ata u qëndrojnë provave me po atë dëlirësi, me të cilën shijojnë rehatinë dhe kënaqësitë. Sikur të mos u ishte prerë një zgjatje e caktuar jete, shpirtrat e tyre nuk do donin t'u rrinin në trup për asnjë çast, aq të etuar i bën shpërblimi dhe aq shumë i tremb ndëshkimi. Zemrat ua ka pushtuar Krijuesi me Madhështinë e Tij e nuk u hyn gjë tjetër në sy. Për ta Parajsa është si ta kishin përpara syve e t'i gëzonin qysh tani bekimet e saj. Edhe Skëterra është për ta si ta kishin përpara syve dhe t'i vuanin qysh tani mundimet e saj.

Zemrat i kanë të brengosura[1573] e të mbrojtura nga e liga[1574], trupat e tyre janë thatimë, nevojat dhe ambicjet e tyre janë të pakta dhe shpirtrat e

[1573] Nga mënyrat që përdorin njerëzit e dhënë pas kësaj bote.

[1574] Ata s'kanë ligësi në zemër që t'u bëjnë të këqija të tjerëve.

tyre janë të dëlirët. Ata i durojnë mundimet e një kohe të shkurtër[1575] për të gëzuar lumturinë e një kohe të gjatë[1576]. Kjo ishte ujdia dobiprurëse, që Zoti ua bëri të lehtë. Bota u rrek t'i joshte, por ata s'ia hodhën sytë. Ajo i mbërtheu, por ata i ikën, edhe pse u desh t'i paguanin haraç. Natës vigjëllojnë e s'e njohin rehatinë e gjumit, por lexojnë pjesë të Kur'anit e i këndojnë me pasion, duke ndjerë dhembje për vetveten[1577] e duke i kërkuar kurimin e lëngatës. Kur hasin vargje që ua ndezin etjen e Parajsës, rendin drejt saj tërë dëshirë, shpirtrat e tyre lënë çdo gjë tjetër e i jepen plot lakmi dhe ndihen sikur ta kishin mu aty, para vetes; dhe kur ndeshin vargje që u ngjallin frikë[1578], përqendrohen në to me gjithë dëgjimin e zemrës dhe ndihen sikur kanë vërtet në veshë zërat e Skëterrës dhe britmat e saj. Kërrusin shpinat e bien përmbys mbi ballin e tyre, duke u mbështetur mbi pëllëmbët e tyre të duarve, mbi gjunjët dhe mbi gishtat e mëdhenj të këmbëve, dhe i luten Zotit me përgjërim që t'i shpëtojë. Gjatë ditës durojnë e mësojnë dhe ushtrojnë virtytet e frikën prej Zotit. Dhe ajo i ka bërë të hollë e të tretur si heshta. Po t'i shikojë ndonjë, do mendojë se janë të sëmurë, po ata s'janë sëmurë, prandaj dhe thotë se janë të marrë.

Në fakt i ka bërë si të marrë meraku i shumtë[1579], sepse nuk ndihen të kënaqur me punët e mira që bëjnë përditë e nuk i shikojnë si të mëdha punët e tyre të mëdha. Ata e qortojnë vetveten gjithmonë e druhen nga punët që bëjnë[1580]. Kur lëvdojnë e mburrin ndonjë nga ata, ai thotë: "E njoh veten time më mirë se të tjerët dhe Zoti më njeh më mirë se ç'e njoh unë veten time. O Zoti im, mos bëj me mua sipas asaj që thonë të tjerët, por më bëj më të mirë se sa mendojnë të tjerët se jam; dhe falmë për të metat që nuk m'i dinë!"

Tek çdonjëri prej tyre do gjeni fuqi në besim, vendosmëri e butësi, besim me bindje e pa lëkundje, padurim në kërkimin e dijes, përmbajtje në pasuri[1581], përkushtim në adhurim, dinjitet në vuajtje, qëndresë në vështirësi,

---

[1575] Të qëndrimit në këtë botë të vdekshme dhe kalimtare.

[1576] Për botën tjetër të përjetshme.

[1577] Keqardhje për dobësitë dhe të metat e tyre.

[1578] Nga Skëterra.

[1579] Frika.

[1580] Sa më shumë që punojnë, aq më pak të kënaqur janë me veten.

[1581] Një i tillë është tolerant, i mëshirshëm dhe falës ndaj atyre që e dëmtojnë në pasuri, megjithëse është i vetëdijshëm që ata i kanë bërë një padrejtësi. Ai është i moderuar edhe në rrugët dhe përmasat e fitimit të pasurisë.

kërkim të së ligjshmes, kënaqësi në udhëheqje e udhërrëfim dhe urrejtje të lakmisë e kopracisë. Ai kryen vepra të virtytshme, por prapë ndihet i druajtur. Në mbrëmje mezi pret t'i shprehë Zotit mirënjohje[1582] e në mëngjes mezi pret që ta kujtojë Zotin prapë[1583]. Natës nuk gjen rehat nga meraku mos i shkon nata në shkujdesje[1584], e në agim ndihet i gëzuar për bekimin e mëshirën e fituar[1585]. Kur e di që diçka s'është e pëlqyer[1586], nuk i jepet dëshirës për të bërë atë që do. Syri i gjen qetësi në gjëra të përjetshme dhe veten e mban larg nga gjërat e përkohshme. Ai di mirë si t'i mbajë dijet nën kontroll dhe t'i veshi fjalët me veprim.

Ju do shikoni që dëshirat e tij janë të pakta, të metat e tij janë të vogla, zemra e tij është e drojtur, shpirti i tij është i nginjur, ngrënia e tij është e përkorët dhe e thjeshtë, besimi i tij është i palëkundur, qejfet e pasionet e tij kanë vdekur, inatet e tij janë shuar; vetëm e mira pritet prej tij dhe s'do patur frikë kurrë mos vjen e keqja prej tij. Edhe kur është mes atyre që e kanë harruar Zotin, numërohet mes atyre që e kujtojnë; dhe kur është në mes atyre që e kujtojnë, nuk numërohet si harrues. E fal atë që tregohet i padrejtë kundrejt tij e i fal atij që mundohet ta privojë dhe që nuk ia ka shtrirë dorën kurrë për një ndihmë. Ai sillet mirë edhe me atë që sillet keq me të.

Ai nuk i do fjalët boshe. E folura e tij është dashamirëse e ligësia s'ka vend tek ai. Tek ai virtyti është si në shtëpi të tij. Ai orientohet përherë pas yllit të së mirës e u kthen shpinën djallëzive. Ai fiton dinjitet përmes mundimit, është i durueshëm përmes mjerimit, e shfaq mirënjohje duke qenë i lirë, i shpenguar e i lumtur. Ai nuk e tepron me atë që s'e do[1587] dhe s'bie në mëkat për hir të atij që do. Ai e pranon të vërtetën përpara se t'i bihen prova kundër. Ai s'e shpërdoron atë që është vënë nën kujdestarinë e tij, dhe nuk harron atë çka i kërkohet të kujtojë. Ai nuk i shan të tjerët, nuk u bën dëm fqinjëve, nuk lumturohet nga e keqja e tjetrit, nuk futet në udhë të shtrembër dhe nuk del nga rruga e drejtë.

Nëqoftëse rri qetë e në heshtje, qetësia nuk i jep trishtim; dhe nëse qesh, nuk e ngre zërin; nëse i bëhet padrejtësi, duron derisa Zoti të marrë hak

---

[1582] Që kaloi edhe një ditë tjetër nën Mëshirën dhe Hirin e Tij.

[1583] Në lutjet e mëngjesit.

[1584] Druhet se mos i shpenzon orët e saj në rehati e qetësi nga pakujdesia.

[1585] Për të është bekim dhe lumturi që Zoti i dha edhe një ditë tjetër kohë për kryerjen e detyrës së tij.

[1586] Sepse mund të mos jetë e virtytshme dhe e pëlqyeshme për Zotin.

[1587] Nuk e njeh mizorinë në raportet me armiqtë e tij.

për të. Vetë ai i vuan brengat që ka i shkaktuar vetes, ndërkohë që të tjerët janë të qetë prej tij. Ai e vë veten në vështirësi për hir të jetës tjetër të tij dhe përpiqet që të tjerët të mos ndihen në rrezik prej tij. Qëndrimi i tij mënjanë të tjerëve bëhet për përkorje dhe pastrim shpirtëror, dhe afrimi i tij me ata që janë pranë tij bëhet me butësi dhe tolerancë. Qëndrimi i tij mënjanë të tjerëve nuk bëhet për kryelartësi e epërsi, e afërsia e tij me të tjerët nuk bëhet për mashtrim apo gënjeshtër.

Tregohet që pas kësaj Hamami ra në një vilani të thellë, pastaj dha shpirt. Atëhere Imam Aliu tha: "Për Atë Zot, e kisha këtë frikë për të". Pastaj shtoi: "Këshillat e vleshme e japin një efekt të tillë në mendjet e dëshiruara për to". Dikush[II] i tha: "O Prijës i Besimtarëve, si është e mundur që ti nuk e pëson këtë veprim?" Imam Aliu iu përgjigj: "T'u thaftë goja që flet kështu! Ka një orë të caktuar për vdekjen, që s'mund të mos përfillet, ka edhe një shkak të caktuar, që nuk mund të ndryshohet. Dhe shiko: Mos e përsërit këtë pyetje kurrë, sepse ta solli vet Shejtani majë gjuhës".

[I]Sipas Ibn Ebi'l-Hadidit ky është Hamam bin Shureihu, kurse Alame Mexhlisi thotë se me sa duket ky ka qenë Hamam bin Ubadehu.

[II]Ky burrë ishte Abd bin Kavai, që më vonë u vu në ballë të lëvizjes së harixhitëve dhe u bë një nga kundërshtarët më të mëdhenj të Imam Aliut.

## Ligjërata 194

### *Për hipokritët*

Qoftë lëvduar Zoti për ndihmën që na dha në zbatimin e bindjes ndaj Tij e në shmangien e mosbindjes dhe i lutemi të përmbushë bekimet e Tij për ne e të na shtërngojë pas litarit të Tij. Dëshmojmë që Muhammedi është shërbëtori i Tij e Profeti i Tij. Ai mori në sy çdo lloj vështirësie në kërkim të kënaqësisë së Zotit dhe duroi çdo lloj hidhërimi për hir të saj. Të afërmit e tij ndryshuan në sajë të tij dhe të largmit nga ai[1588] u bënë bashkë kundër tij. Arabët i lëshuan fare frerët e përmbajtjes kundër tij e i bënë gjak ijet e kuajve e të deveve për t'i nxituar kundër tij, sa vajti puna që armiqtë i erdhën mu në prag të shtëpisë që nga vendet më të humbura e zonat më të largëta.

[1588] Në farefisni

O krijesa të Zotit, ju këshilloj të kini frikë prej Tij e ju bëj thirrje të ruheni nga hipokritët, sepse ata janë futur vetë në rrugë të gabuar dhe u prishin mendjen edhe të tjerëve, sepse kanë shkarë vetë në prehrin e veseve e të mëkateve dhe kërkojnë të joshin edhe të tjerët në vorbullën e tyre. Ata marrin ngjyra të shumta dhe thonë fjalë me shumë kuptime. Ata ju dalin krah me lloj-lloj përkrahjesh e simpatishë dhe rrinë e ju përgjojnë nga lloj-lloj vendesh. Zemrat e tyre janë të sëmura, ndërsa fytyrat e tyre duken të qashtra e të sinqerta. Ata ecin vjedhurazi dhe afrohen si sëmundja trupit. Fjalët e tyre flasin për shërim, por veprat e tyre sjellin lëngatë të pashërueshme. Janë xhelozë për të mbarën e tjetrit, bëjnë ç'munden për t'i futur të tjerët në halle e probleme dhe bëhen me krahë kur zhgënjejnë e vrasin shpresat e tyre. Viktimat e tyre dergjen në çdo shteg e kryqëzim, po prapë i kanë e i dinë mjetet si t'u afrohen zemrave, duke derdhur lotë mashtrues për çdo hall të tjetrit.

E nëse ju thonë ndonjë lavd a fjalë të ëmbël, presin në këmbim të saj një shpërblim më të madh në të njëjtën monedhë. Kur kërkojnë diçka, e bëjnë me këmbëngulje; kur qortojnë dikë, e bëjnë për ta turpëruar; dhe po t'u jepet e drejta për vendim, do kalojnë patjetër në teprim. Për çdo të vërtetë, e kanë nga një rrugë të gabuar, çdo gjëje të drejtë ia kanë gjetur mjetin që shtrembëron, çdo qenieje të gjallë i kanë stisur një vrasës, çdo dere të mbyllur i kanë sajuar një çelës; bile thonë se kanë ndezur nga një fener për çdo natë tuajën. Pasioni i tyre më i madh është të mbajnë gjallë shpresa të kota edhe për gjëra ku zhgënjimi është i qartë e dërrmues, sepse veç kështu i ruajnë tregjet[1589], ku mund të shesin helmet e tyre të sheqerosura. Kur flasin, mbjellin dyshime. Kur përshkruajnë, e teprojnë. Në fillim ofrojnë rrugë të gjera, që pastaj i ngushtojnë vetë. Në të vërtetë, ata janë të anës së Shejtanit dhe i kanë hak gjuhët e zjarrta të Skëterrës.

**"Shejtani i ka në kthetra e i ka bërë të mos kujtohen për Zotin; ata janë në anën e Shejtanit. Por hapni sytë! Se në anën e tij ka vetëm të humbur, s'ka dyshim."**

(Kur'ani, 58:19).

[1589] Në shkëmbim të këtij optimizmi e inkurajimi fals, ata kërkojnë që të blejnë besimin tuaj me sinqeritetin e tyre të shtirë.

## Ligjërata 195

***Lidhur me disa hollësi të Ditës së Gjykimit dhe frikën prej Zotit***

Lëvduar qoftë Zoti për këto shfaqje të Autoritetit të Tij e të Lavdisë së Madhështisë së Tij dhe për të gjitha këto mrekulli të Pushtetit të Tij, që mahnitin sytë dhe heqin mendjen nga përpjekja për të njohur realitetin e cilësive të Tij. Unë dëshmoj që nuk ka zot tjetër përveç Zotit, dhe këtë dëshmi e bëj me besim, siguri, sinqeritet e bindje. Dëshmoj, gjithashtu, që Muhammedi është shërbëtori i Tij dhe Profeti i Tij që Ai e dërgoi kur shenjat e vendosura për të treguar udhën e drejtë ishin shuar dhe rrugët e fesë ishin shkretuar. Ai tregoi hapur të vërtetën, i këshilloi njerëzit dhe i porositi të ishin të matur[1590]. Zoti e bekoftë atë dhe pasardhësit e tij.

Dijeni, o krijesa të Zotit: Ai nuk ju ka krijuar kot e as jua ka dhënë lirinë më kot[1591]. Ai e di sa duhen shtrirë bekimet e Tij mbi ju, e di dhe masën e bujarisë së Tij për ju. Prandaj kërkojani Atij suksesin e arritjen e qëllimeve. Lutuni përpara Atij e kërkojeni Mëshirën e Tij. Asnjë perde s'ju fsheh dot prej Tij, dhe as ka para jush ndonjë derë të mbyllur, që t'ju ndalojë për tek Ai. Ai ndodhet në çdo vend, në çdo moment, në çdo çast. Ai është tek çdo njeri dhe tek çdo xhind. Të dhënurit s'i krijon Atij asnjë mungesë. Të dhuruarit s'ia mpak Atij gjërat. Lypësi s'e shteron dot dhe shpërblimi nuk mund ta varfërojë.

Një person nuk mund t'ia largojë Atij vëmendjen nga një tjetër, një zë s'e pengon dot Atë në dëgjimin e një zëri tjetër dhe dhënia e një bekimi nuk e ndalon aspak Atë në dhënien e një bekimi tjetër. Zemërimi nuk e prapëson në Mëshirën e Tij, dhe as Mëshira e ndalon së qeni ndëshkues. Fshehtësia e Tij nuk e fsheh dukshmërinë e Tij dhe dukshmëria e Tij nuk e dobëson fare misterin e fshehtësisë së Tij. Është i pranishëm dhe larg në të njëjtën kohë. Është Më i Larti e, prapë, më i shkriri në çdo gjë. Është i shfaqur e misterioz, në të njëjtën kohë. E megjithëse misterioz, është i mirënjohur nga të gjithë. Ai dhuron, por askush nuk mund t'i dhurojë. Ai nuk ka krijuar pas planeve të menduara gjatë, as është ndihmuar prej tyre që të mos lodhej.

Unë ju këshilloj, o Krijesa të Zotit, t'i përkushtoheni Atij, se përkushtimi është shtylla e Besimit dhe rrënja kryesore e tij. Mbahuni fort pas pikave të

---

[1590] Të jesh i matur do të thotë të shmangësh në veprimet e përditshme fanatizmin dhe teprimet e çdo forme, si dhe indiferencën e pakujdesinë.

[1591] Pa u caktuar detyra të rëndësishme trupit e mendjes suaj.

spikatura të tij dhe lidhuni fort pas të vërtetave të tij. Sepse Ditën[1592] kur sytë do të shqyhen katërsh[1593], kur rreth e qark do të ketë vetëm terr, kur do t'u lejohet kullotë e lirë tufave të vogla të deveve barse prej vetëm dhjetë muajsh[1594], kur do të kumbojë briri dhe çdo qenie e gjallë do të vdesë e çdo zë do të shurdhohet, kur malet e larta dhe shkëmbinjtë e fortë do të shkallmohen e bëhen pluhur e guri i tyre i fortë do të bëhet rërë e shkrifët, e kur qytetet e njerëzve do të rrafshohen njësh me dheun - atë Ditë Ai do t'ju çojë në banesën e rehatshme, në shtëpinë e nderuar, në vendin e paqes dhe në fortesën e sigurisë; atë Ditë s'do ketë ndërmjetës për ndërmjetësim, as lidhje gjaku e fisi, që të shmangin katastrofën. Asnjë shfajësim nuk do të vlejë më.

## Ligjërata 196

***Gjendja e kësaj bote në kohën e shpalljes së misionit profetik, karakteri kalimtar i kësaj bote dhe fati i banorëve të saj***

Zoti e dërgoi Profetin e Shenjtë kur nuk ekzistonte më asnjë shenjë udhëheqjeje, kur nuk rrezatonte më dritë asnjë minare dhe kur rrugët nuk kishin asnjë siguri.

O krijesa të Zotit, unë ju këshilloj të kini frikë nga Zoti dhe ju paralajmëroj për këtë botë si vend vuajtjesh e shqetësimesh dhe si shtëpi, nga ku do ikni pashmangshmërisht. Atij që jeton në të, i duhet të niset, dhe ai që qëndron në të, duhet të ndahet prej saj. Banorët e saj enden si në një varkë, të cilën erërat e rrepta e shtyjnë andej-këtej në mes të shkëmbinjve të nënujshëm. Disa nga udhëtarët mbyten e vdesin, të tjerët shpëtojnë majë valëve, po era i shtyn dhe rrymat i rrëmbejnë e i çojnë drejt rreziqeve të tjera. Dhe kështu, kush mbytet s'shpëtohet më dot, e kush mbijeton është rrugës së rrënimit, gjithsesi.

O krijesa të Zotit, kryeni vepra të mira, sepse tani janë gjuhët tuaja të lira, tani janë trupat tuaj të shëndetshëm, tani janë gjymtyrët tuaja në lëvizje, tani janë të gjera hapësirat ku ju shkoni e vini dhe tani është i hapët shtegu ku rendni; nxitoni përpara se të humbisni rastin e t'i afroheni vdekjes. Shikojeni ardhjen e vdekjes si një fakt të mbaruar e jo si një ngjarje që pritet të ndodhë kushedi kur.

---

[1592] Ditën e Kijametit.

[1593] Kur'ani, 14:42.

[1594] Kjo periudhë përkon me kohën që i nevojitet lindjes së një deveje që nga konceptimi i saj. Duket se kjo do të thotë që Ditën e Kiametit çdo gjë e nisur për t'u lindur do të lindet për ta konsumuar jetën e parashikuar për të në këtë botë.

## Ligjërata 197

### *Rreth lidhjeve të veçanta të Imam Aliut me Profetin e Shenjtë e kryerjen prej tij të riteve funerale të Profetit*

Shokët e afërm të Muhammedit, që ruajtën Lajmin Hyjnor bashkë me të, janë dëshmitarë që kurrë nuk kam treguar mosbindje[I] ndaj Zotit e Profetit të Tij, që e kam mbështetur me jetën time e kurajon, me të cilën më ka nderuar Zoti, bile edhe në çastet kur vetë trimëria ka kthyer shpinën dhe ka mbetur prapa[II], në vend që të shkonte përpara.

Kur vdiq Profeti i Shenjtë, kokën e kishte në gjoksin tim. Ndjeva frymën e tij të fundit si më ra në pëllëmbët e duarve, prej nga e kalova mbi fytyrë e gjoks. Unë e bëra larjen e tij të fundit, të varrimit, Zoti e bekoftë atë e pasardhësit e tij, e vetëm engjëjt më ndihmuan. Shtëpia dhe kopshti ishin plot syresh. Disa zbrisnin, një pjesë tjetër ngjiteshin. Dëgjoja vazhdimisht zërat e tyre zukatës duke thirrur bekimin e Zotit mbi të, deri sa e shpumë në varrin e tij. Kështu, pra, kush tjetër mund të ketë të drejta më të mëdha se unë pranë tij – qoftë gjatë jetës apo pas vdekjes! Prandaj gjykoni vetë me urtësinë tuaj, bëjini të pastërta qëllimet, duke u dalë armiqve tuaj ballas, sepse ju betohem për Atë që është i tillë, që nuk ka zot tjetër përveç Tij, që unë jam në rrugën e së vërtetës dhe që ata[1595] janë në rrugën e shtrembër e të gabuar. Dëgjomëni ç'ju them. Dhe Zoti na faltë mua dhe ju.

---

[I]Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan që thënia e Imam Aliut se ai nuk ka treguar kurrë mosbindje ndaj porosive të Zotit është një rromuz për ata që nuk ngurruan të mos pranojnë porositë e Profetit, e që, në disa raste, edhe e qortuan dhe e vunë në dyshim. Në kohën e paqes së Hudeibijes, për shembull, kur Profeti i Shenjtë pranoi të bënte bisedime për paqe me të pafetë e Kurejshëve, një bashkëluftëtar i tij u inatos aq shumë me të, sa shprehu dyshime për aftësitë profetike të Profetit të Shenjtë. Lidhur me këtë, Ebu Bekri i tha:

I ziu ti! Mos u shkëput prej tij. Ai është Profeti i Zotit, s'ka dyshim; dhe Zoti nuk do ta çojë në shkatërrim. (*Sire Halebijje* dhe *Sire*-t e tjera; shih edhe *Sahih ul-Bukhari*: *Kitab ul-Shurut*, *bab: el-Shuruf fi el-Xhihad*, vol. 2, f. 122; *Sahih Muslim*: *Kitab el-Hudejbijje*, vol. 2)

Përdorimi në këtë rast i një béje si 'Inna' si dhe i fjalës emfatike 'Lam' për të theksuar bindjen në profetësinë e tij, tregon se ky person kishte shkuar shumë më larg se dyshimi i thjeshtë, sepse fjalë të tilla të emfazës përdoren vetëm në raste mohimi të plotë. Natyrisht, përderisa besimi nënkupton mungesë dyshimi, prania e dyshimit duhet ta bëjë besimin të

---

[1595] Mu'avia dhe pasuesit e tij.

mangët, sepse Zoti thotë:

**"Besimtar është vetëm kush beson në Zotin e Profetin e Tij e që pas kësaj s'dyshon më në Ta."**

(Kur'ani, 49:15).

Një gjë e tillë ndodhi edhe kur Profeti i Shenjtë përgatitej të thoshte lutjet funerale për Ibn Selulin. I njëjti bashkëluftëtar i tij e pyeti se si ishte e mundur të kërkonte mëshirë për një hipokrit kaq të madh, bile guxoi ta tërhiqte mbrapsht Profetin, duke e kapur pas kindit të këmishës. Atëhere Profeti i tha: "Asnjë veprim imi nuk është jashtë vullnetit të Zotit". Në të njëjtën mënyrë s'u përfill urdhri që Profeti i kishte dhënë Uthmanit për të shoqëruar një repart ushtarak në marshim. Por më e madhja e paturpësive ishte ajo që u shfaq lidhur me synimin e Profetit për të shkruar këshillat e tij. Kundër tij u ngrit një akuzë, që dëshmonte mungesën e plotë të besimit në urdhëresat e Sheri'atit dhe hidhte dyshimin nëse ato janë të bazuara vërtet në një zbulesë të shenjtë, apo janë thjesht pasojë e ndonjë çrregullimi mendor[1596] (Zoti mos e dhëntë!).

[II]Kush mund ta mohojë që Luani gjithmonë i suksesshëm i Zotit, Ali ibn Ebu Talibi, ka qenë mburoja e Profetit të Shenjtë në çdo situatë kritike dhe e ka përmbushur detyrën e mbrojtjes së tij me kurajon dhe trimërinë që i kishte dhuruar Zoti? Rasti i parë i rrezikimit të jetës së tij për të ishte kur të pafetë e Kurejshëve vendosën ta vrasin Profetin pabesisht. Aliu fjeti në shtratin e tij, rrethuar nga armiqtë e nën kërcënimin direkt të shpatave, duke i bërë të dështonin në qëllimet e tyre. Më vonë, gjatë betejave, kur armiqtë e kishin zakon ta sulmonin Profetin grupe-grupe e kur as heronjtë më me famë nuk i mbanin dot këmbët në zotërim, Imam Aliu qëndronte i patundur me flamurin e Islamit në dorën e tij. Ibn Abd ul-Berri shkruan për këtë:

Ibne Abbasi thotë se Aliu ka katër cilësi që nuk i kishte kush tjetër. Së pari, ishte i pari mes Arabëve e jo-Arabëve që ishte falur së bashku me të Dërguarin e Allahut; së dyti, në çdo betejë ishte ai që e mbante flamurin e Islamit në duart e tij; së treti, kur të tjerët e braktisnin Profetin e Shenjtë, Aliu i qëndronte pranë; dhe së katërti, ishte ai, që i bëri Profetit të Shenjtë larjen e varrimit dhe e futi në varrin e tij.

(*el-Isti'ab*, Vol. 2, f. 470).

Studimi i luftërave të shenjta të Islamit në ditët e Profetit të Shenjtë nuk lë asnjë dyshim që, përveç betejës së Tebukut, ku Imam Aliu nuk mori pjesë, të gjitha të tjerat dëshmojnë për heroizmin e tij të shkëlqyer dhe për faktin që të gjitha fitoret i detyrohen trimërisë së tij. Kështu për shembull, në betejën e Bedrit u vranë shtatëdhjetë të pafé, nga të cilët gjysma ranë nën shpatën e Aliut. Në betejën e Uhudit, ku fitorja u shndërrua në disfatë si rezultat i rendjes së muslimanëve pas plaçkës, dhe kur ata u tërhoqën nën sulmin e befasishëm të armikut, Imam Aliu mbeti i patundur, duke e parë xhihadin si një

[1596] Të Profetit të Shenjtë. Shih ngjarjen e *Razijet jaum ul-khamis* në *Sahih ul-Bukhari*: *Kitab ul-xhihad we'l-Sijer*, *Kitab ul-Ilm*, *Kitab ut-Tibb*, etj...

detyrim të shenjtë fetar dhe duke treguar aftësi të pazakontë në mbështetjen dhe mbrojtjen e Profetit, aq sa këtë e njohu dhe Profeti dhe Engjëlli Xhebra'il; e njëjta gjë ndodhi në betejën e Hendekut, kur Profeti i Shenjtë shoqërohej nga tre mijë luftëtarë, por asnjë prej tyre nuk guxoi të matej me Amr ibn Abd Wudin, gjigandin kryetrim hebre, që luftonte në anën e paganëve. Më në fund doli Imam Aliu në dyluftim me të dhe e vrau e i shpëtoi muslimanët nga një turp. Në betejën e Hunejnit muslimanët ishin tepër krenarë për numrin e tyre të madh, sepse ishin dhjetë mijë, kurse të pafetë ishin vetëm katër mijë; por edhe këtë herë ata u vërsulën mbi plaçkën e luftës dhe të pafetë shfrytëzuan rastin e u lëshuan si rrufe mbi ta. Muslimanët u prapsën të hutuar nga ky sulm i papritur. Lidhur me këtë Kur'ani thotë:

**"Sigurisht, Zoti ju ka ndihmuar në shumë beteja, edhe ditën e Hunejnit, kur ishit krenarë për numrin tuaj të madh, po ai s'ju vleu fare, se vendi u ngushtua me gjithë hapësirën e tij të gjerë, aq sa s'gjenit dot vend në të e u kthyet në tërheqje të plotë."**

(Kur'ani, 9:25).

Edhe në këtë rast Imam Aliu mbeti si një shkëmb i patundur, deri sa më në fund u arrit fitorja me ndihmën e Zotit.

## Ligjërata 198

### *Atributi Hyjnor i gjithëdijes*

Zoti njeh klithmat e shtazëve nëpër pyje, mëkatet e njerëzve në vetmi, endjet e peshqve në detet e thella dhe shkumëzimin e ujit nën erërat e stuhishme. Unë jam dëshmitar që Muhammedi është i zgjedhuri i Zotit, përçuesi i zbulesës së Tij dhe lajmëtari i mëshirës së Tij.

**Përparësitë e përkushtimit ndaj Zotit**

Kështu, pra, unë ju këshilloj të keni drojë nga Zoti, që ju krijoi për herë të parë, se tek Ai është rikthimi juaj, me Atë arrihet suksesi i qëllimeve tuaja, tek Ai përfundojnë të gjitha dëshirat tuaja, drejt Tij shpie rruga juaj e së drejtës dhe e Atij është streha e mbrojtja juaj në rast frike dhe rreziku. Sigurisht, frika nga Zoti është ilaçi i vetëm për zemrat tuaja, sy për shpirtin tuaj të verbër, kurë për shërimin e trupit tuaj, sprapsësi i së keqes në gjoksin tuaj, spastruesi i ndotjeve nga mendja juaj, drita për errësirën e syve tuaj, ngushëllimi për ankthin e zemrës suaj dhe ndriçimi për mugëtirën e padijes suaj.

Prandaj bëjeni bindjen ndaj Zotit rrugën e jetës suaj e jo vetëm mbulesën tuaj të jashtme, bëjeni thelb të qenies suaj dhe futeni drejt e në zemër përmes brinjëve tuaja, në vend që ta përdorni si fasadë, qoftë edhe të bukur; bëjeni udhëheqje për të gjitha punët tuaja, vend të hijesuar, ku të futni kokën në

Ditën e Gjykimit, ndërmjetës për arritjen e qëllimeve tuaja, strehim për ditën e makthit tuaj, llampë për brendësinë e varreve tuaja, shoqëri për vetminë tuaj të gjatë, si dhe çlirim nga mundimet në banesën tuaj të përkohshme. Natyrisht, bindja ndaj Zotit është mbrojtje kundër fatkeqësive që ju qarkojnë, kundër rreziqeve të pritshme dhe kundër flakëve të Zjarrit përvëlues.

Hallet rrijnë larg atij që ia ka frikën Zotit, ndërkohë që më parë i kishte fare pranë; punët i shkojnë mbroth, pas një përvoje të hidhur; vuajtjet e brengat i sprapsen, pasi e mbërthyen pa rrugëdalje; vështirësitë i lehtësohen, pasi e kishin vënë poshtë ca më parë; bujaria i vjen nga çdo anë si shi i butë e jetëdhënës, pas një thatësire vdekjeprurëse; mëshira i hidhet në krahë, pasi kishte ndenjur tërhequr; favoret e Zotit i zënë derën, pasi i ishin mohuar; dhe i zbresin bekime të bollshe, pasi kishin qenë pak ca më parë. Pra, adhuroni Zotin që ju sjell të mira me këshillën e Tij të mirë, ju predikon përmes Profetit të Tij dhe ju bën të ndiheni të detyruar ndaj favoreve të Tij. Përkushtojani veten tuaj shërbimit ndaj Tij dhe shlyejani detyrimin e bindjes.

**Rreth Islamit**

Islami është feja që Zoti ka zgjedhur e zhvilluar nën kujdesin e Tij, për ta veçuar si më të mirën gjë të krijimit të Tij. Shtyllat e tij kanë për themele dashurinë e Tij. Ai i zhvlerësoi besimet e tjera kur i dha nder atij, i përgjunji komunitetet e tjera para madhështisë së tij, i mposhti armiqtë e tij me mirësinë e Tij, i la të vetmuar kundërshtarët e tij, duke ia dhënë atij tërë mbështetjen e Tij, dhe i rrënoi strukturat e keqdrejtimit me anë të kolonave të tij.

Ai shoi etjen[1597] e të etuarve me rezervat e tij dhe mbushi rezervuarët me ujënxjerrësit e tij.

Ai e bëri Islamin të tillë, që pjesët e tij përbërëse të mos zbërthehen, që hallkat e zinxhirit të tij të mos mund të shqiten, që konstruksioni i tij të mos mund të shembet, që kolonat e tij të mos mund t'i grijë ndryshku, që trungu i tij të mos mund të çrrënjoset, që koha e tij të mos mund të shterohet, që ligjet e tij të mos mund të shfuqizohen, që degët e tij të mos mund të thahen, që hapësirat e tij të mos mund të ngushtohen, që lehtësia e kuptimit të tij të mos shndërrohet në vështirësi, që qartësia e tij të mos erret nga terri, që drejtësia e tij të mos cenohet nga ndonjë shmangie, që druri i tij të mos ketë shtrembërime, që shtigjet e tij të gjera të mos katandisen në rrugica, që llampat e tij të mos njohin shuarje e që ëmbëlsia e tij të mos trazohet me hidhësi.

[1597] Për dije.

Zoti e ka lartuar mbi kolona, që kanë themele të përbashkëta me vërtetësisë; mes gurrash gjithmonë ujëplota; me llampa që flakërojnë plot rrezëllim; me minare, që orientojnë ata që janë udhës; me shenja, që dëftojnë shtigjet për në rrugët e tij të gjera; dhe me oaze, që i japin freski atij që u afrohet. Zoti ka vënë në Islam më të madhen kënaqësi të Tij, më të fortën e shtyllave të Tij e më të qartin argument të bindjes ndaj Tij. Prandaj i bëri Zoti të fuqishme kolonat e tij, krenar konstruksionin e tij, të shkëlqyeshme arsyet e tij, flakëruese zjarret e tij, të fortë autoritetin e tij, të larta minaret e tij dhe të pamundur shkatërrimin e tij. Prandaj nderojeni, ecni pas tij, plotësoni detyrimet e tij dhe jepini vendin që i takon.

**Për Profetin e Shenjtë**

Zoti dërgoi Muhammedin me të Vërtetën në një kohë kur shkatërrimi i botës ishte i afërt dhe kur jeta tjetër ishte mu në prag të saj, kur rrezëllimi i saj ishte shndërruar në muzg të pasperëndimit, kur ishte kthyer në burim mjerimi për banorët e saj, kur sipërfaqa i ishte ashpëruar dhe kalbëzimin e kishte afër. Kjo ndodhi në kohën kur jeta në të po shteronte dhe po shfaqeshin shenjat e prishjes së saj, të rrënimit të banorëve të saj, të këputjes së hallkave në zinxhirin e saj, të çoroditjes së punëve të saj, të shthurjes së sinjaleve të saj, të shpalljes botërisht të fytyrës së saj të fshehtë, dhe të shkurtimit të fillit të saj të jetës; Zoti e bëri atë përgjegjës për përçimin e mesazhit të Tij, dinjitet për njerëzit e tij dhe nder për ndihmësit e tij.

**Për Kur'anin e Shenjtë**

Pastaj Zoti i dërgoi Librin si një dritë, rrezet e së cilës nuk shuhen kurrë, si një pishtar me ndriçim që nuk shteret kurrë, si një det me thellësi që s'i matet dot kurrë, si një rrugë me drejtim që s'humbet kurrë, si një rreze me dritë që s'zbehet kurrë, si një ndarës i së mirës nga e liga me argumente që nuk zhvlerësohen kurrë, si një gjithëdije me kolonat që nuk i çmontohen dot kurrë, si një kurë që nuk i lë asnjë mundësi lëngatës, si një nder që i bën të pamposhtur mbajtësit e tij, dhe si një të vërtetë, që s'i braktis asnjëherë mbështetësit e saj. Ai është miniera dhe qendra e besimit, burimi dhe oqeani i dijeve, plantacioni i drejtësisë dhe oazi që i jep ujë, guri themeltar i Islamit, skeleti i strukturës së tij, lugina e së vërtetës dhe fusha e saj e gjerë, oqeani që s'boshatiset kurrë sado ujë që t'i heqësh, burimi që s'e shter asnjë grigjë, hija që s'mpaket kurrë së dhëni freski, vendi, drejt të cilit udhëtari s'e humb rrugën, shenja që asnjë këmbësori s'i shpëton nga sytë, vargmali që nuk kapërcehet dot nga ai që i afrohet.

Zoti e ka bërë atë etjeshuarës për të mësuarin, lulëzim për zemrën e dijetarëve të Besimit, rrugë të madhe për shtigjet e së drejtëve, shërim që nuk paso-

het më me sëmundje, ndriçim që davarit çdo terr, litar që nuk të rrëshqet nga duart, keshtjellë me kulla të paprekshme, nder për atë që e dashuron, paqe për atë që futet në të, udhëzim për kë e pason, arsye për të përkushtuarin ndaj saj, argument për atë që argumenton me anë të tij, dëshmitar për atë që debaton përmes tij, sukses për atë që shpjegon sipas tij, lehtësues barre e brengash për atë që i vë veshin, shpëtimtar për atë që vepron në bazë të tij, shenjë për atë që do rrugë, mburojë për atë që armatoset kundër keqtrajtimit, dije për atë që e dëgjon me vëmendje, histori mësimdhënëse për atë që i referohet, dhe vendim përfundimtar për atë që kërkon gjykim.

## Ligjërata 199

***Që përmban këshilla të Imam Aliut për bashkëluftëtarët e tij. Lidhur me faljet***

Zotohuni në lutje e qëndroni të patundur në zotimin tuaj; lutuni sa të mundeni më shumë, duke kërkuar afërsinë e Zotit në lutje, sepse është detyrim për besimtarët të luten në kohë të përpiktë (Kur'an, 4:103). A nuk e keni dëgjuar përgjigjen e banorëve të Skëterrës, kur i pyetën: "Çfarë ju ka sjellë në Skëterrë?" Ata thanë: "Ne nuk ishim nga ata që i luteshin Zotit rregullisht!"[1598] Sigurisht, lutja zhvesh mëkatet si pema gjethet e thara, e ajo ia heq njeriut mëkatet si litarët nga zverku i qeve. Profeti e sheh lutjen si një banjë të nxehtë, që ndodhet tek dera e një njeriu, që lahet në të pesë herë në ditë. A do t'i mbetej këtij njeriu pisllëk në trup?

Detyrimin e saj e njohin besimtarët që nuk shkëputen dot prej saj as nga stolia e pronës, e as nga ëmbëlsia që ngjallin fëmijët në zemër. Zoti i Lavdishëm thotë:

**"Ata janë njerëz që as tregtia e as shitblerja s'ua heq mendjen nga kujtimi i Zotit, nga adhurimi i paprerë dhe nga pagimi i taksës për të varfrit; ata i frikësohen ditës kur zemrat e sytë e tyre do dridhen nga ankthi."**

(Kur'ani, 24:37).

Edhe pasi mori sigurimin e Parajsës, i Dërguari i Allahut e ushtronte rregullisht lutjen për shkak të porosisë së Zotit:

**"Thuaju njerëzve të familjes tënde të falen e falu dhe ti bashkë me**

[1598] Kur'an, 74:42-3.

**ta çdo herë."**

(Kur'ani, 20:132).

Dhe Profeti i Shenjtë i urdhëroi anëtarët e familjes së tij që t'i bënin faljet rregullisht çdo ditë dhe vetë ai nuk harronte kurrë që të bashkohej me ta.

**Rreth taksës së Islamit (zekatit)**

Pastaj për njerëzit e Islamit u caktua taksa Islamike si një sakrificë e detyrueshme. Ata e paguajnë vetë dhe me gjithë zemër për të fituar pastrimin e shpirtit të tyre, sepse ajo është për ta shpëtimtare, se është mbrojtja e mburoja e tyre kundër zjarrit të Skëterrës. Dhënia e saj nuk sjell trishtim e as dyshimin, se mos është dhënë kot. Kush jep për të skamurin pa sinqeritet e simpati, duke llogaritur nga ky veprim përfitime apo popullaritet, është tepër larg kuptimit të saktë të fesë. Kush paguan zekat pa lakmuar pastrimin e zemrës, shpreson të marrë më shumë se ç'meriton prej tij. S'ka dyshim që ai është injorant i Sunnetit; atij nuk i jepet shpërblim për të, veprimi i tij shkon kot dhe pendesa nuk i bën fare punë.

**Përmbushja e amanetit**

Ai që nuk e ruan dhe nuk e rikthen gjënë e lënë amanet, ka për t'u zhgënjyer. Zoti i Madh i pyeti qiejt e fortë dhe dheun e paanë plot male të larta, por asnjëri prej tyre nuk doli më i fortë, më i paanë e më i lartë se ai[1599]. Kush mund të matej me lartësinë, shtrirjen, fuqinë e pushtetin e tyre? Dhe pikërisht ata u tmerruan nga shpagimi që do mund të pasonte çdo shkelje të mundshme të këtij amanetit; ndërkohë që vinin re të habitur një qenie të dobët, por të ngutur e dritëshkurtër, tek e merrte përsipër këtë barrë, pa patur këllqe për peshën e saj. Shihnin njeriun.

**"Pa dyshim, ai u tregua i pamatur dhe i paditur."**

(Kur'ani, 33:72).

Zoti i Lavdishëm e i Madhërishëm di gjithçka që bëjnë njerëzit

[1599] Amaneti, i cili ishte shpirti dhe intelekti për të kuptuar lidhjet midis krijesave dhe Krijuesit të tyre, qëllimin e krijimit e detyrat që Zoti u ka vënë krijesave të Tij. Drejtimi që do të marrë jeta e përjetshme varet pikërisht nga trajtimi që i bën njeriu këtij amaneti, përpara se t'ia kthejë Zotit të Plotfuqishëm e t'i japë llogari për të Atij që ia besoi përkohësisht.

ditën me diell e natën pus të errët. Ai i njeh gjithë hollësitë, se dijet e Tij shtrihen mbi çdo gjë. Atij do t'i dëshmojnë veprimet e mendimet tuaja dhe mendja e gjymtyrët tuaj. Të gjitha organet e pjesët e trupit tuaj janë ushtarë të ushtrisë së Tij, dhe vetëdija e mendja juaj janë spiunët e Tij kundër jush[1600]. Ç'keni ju në zemër, është syri i Tij, që vëzhgon mëkatin tuaj; vetmia juaj është e hapur[1601] dhe krejt e tejdukshme për Të.

## Ligjërata 200

***Lidhur me tradhtinë e Mu'avies dhe fatin e atyre që bien në tradhti***

Për Allah[I], Mu'avia nuk është më i zgjuar e inteligjent se unë, po ai mashtron dhe bën punë të liga. Po të mos e urreja gënjeshtrën, unë do të kisha qenë më dinaku i të gjithë njerëzve. Por është fakt, që çdo mashtrim është mëkat dhe çdo mëkat është mosbindje ndaj Zotit. Ditën e Gjykimit gjithë atyre që gënjejnë do t'u jepet nga një flamur, me të cilin do mund të njihen si mashtrues. Për Allah, unë nuk mund ta harroj një gjë të tillë për hir të qëllimit[1602], e as do lejoj të më marrin nëpër këmbë e nënshtrojnë me anë të forcës.

---

[I]Njerëzit që janë të paditur në punë të fesë e të etikës, janë të lirë nga kufizimet e ligjit

---

[1600] Në dy tre rreshta Imam Aliu shpjegon atë që shkenca gjeti rreth 1300 vjet më pas - faktin që pjesë të caktuara të trurit veprojnë si regjistrues audio-vizualë, që ruajnë dhe hollësitë më të imta të gjithçkaje që njeriu shikon dhe dëgjon gjatë jetës së tij. Shkencëtarët kanë përcaktuar që zona e ruajtjes së përvojave të plota ndodhet në dy lobet temporale të trurit të njeriut. Lidhur me këtë fakt, zbuluesi i tij, neurokirurgu i famshëm Vilder Penfield, thotë: "Thellë në tru ndodh një proces i pavetëdijshëm. Duket se përmes tij ruhen hollësisht përvoja që ndryshojnë disi nga rasti kur njeriu regjistron me vetëdije të plotë e duke qenë zgjuar. Në këtë regjistrim përfshihen të gjitha ato gjëra, për të cilat njeriu ka qenë i vetëdijshëm për një kohë të kufizuar, hollësi të tilla, që ai mund të shpresojë t'i kujtojë akoma vetëm disa pak sekonda apo minuta pas ndodhjes së tyre, por që pas kësaj kohe s'kujtohen dot më. Këtu nuk është më fjala për kujtesë, në kuptimin që ne i japim zakonisht kësaj fjale. Askush nuk mund ta kujtojë me përpjekje të vullnetshme këtë pasuri detajesh. Kjo është shumë më reale sesa çdo kujtesë." (Kujtojmë se sipas fesë Islame, çdo njeri ka dy engjëj, një që i rri në supin e majtë e tjetri në të djathtin. Detyra e tyre është të regjistrojnë të gjitha veprimet dhe mendimet e njeriut, sado të parëndësishme të duken. Emrat e këtyre dy engjëjve të nderuar, që për nga puna dhe vendosja të kujtojnë lobet temporale të trurit, që u përmendën më lart, janë Kiramuni dhe Kathebini. Islami i mbiemëron këta engjëj 'të nderuar', sepse ata nuk regjistrojnë kurrë gjëra që nuk kanë ndodhur realisht).

[1601] Jeta juaj private e intime.

[1602] Kjo ligjëratë përmban një kritikë të teorisë që më vonë do njihej me emrin 'Makiavelizëm' në historinë e mendimit filozofik e politik, që kishte si moto të saj shprehjen 'qëllimi justifikon mjetin'. Islami e ka quajtur këtë filozofi veprimi 'rrugë të Shejtanit'. Sipas tij, ajo është përgjegjësja për gjithë mjerimet që ka njohur njerëzimi.

të fesë dhe nuk janë të vetëdijshëm për konceptin e ndëshkimit e shpërblimit. Ata pranojnë çfarëdolloj shfajësimi e mjeti për arritjen e qëllimit të tyre. Ata mund ta kërkojnë në çdo situatë rrugën e suksesit; por shanset e krijimit e të gjetjes së mjeteve bëhen të pakta dhe mundësia e veprimit ngushtohet, kur arsyeja njerëzore, Islami, apo kufizimet që imponon etika dhe ligji fetar veprojnë si pengesa. Autoriteti dhe ndikimi i Mu'avies ishin rezultat i këtyre mekanizmave dhe rrugëve, në zbatimin e të cilave ai nuk njihte as pengesë dhe as ndonjë ndalesë nga e ligjshmja apo e paligjshmja. Atë nuk e pengonte frika nga Dita e Gjykimit, që të vepronte pa asnjë skrupull. Duke analizuar karakterin e tij, Imam Raghib el-Isfahani shkruan:

Qëllimi i tij ka qenë gjithmonë të arrinte synimet e tij, pavarësisht nëse ato ishin të ligjshme apo të paligjshme. Ai s'e vriste mendjen për fenë dhe s'e shkonte në mend ndëshkimin Hyjnor. Kështu, ai përdorte hadithe të shtrembruara apo edhe trillime e praktikonte lloj-lloj mashtrimesh e shpifjesh me qëllim që të mbante pushtetin e tij. Kur e kuptoi që suksesi nuk mund të arrihej dot pa e futur Imam Aliun në luftë, ai nxiti kundër tij Talhain e Zubeirin. Kur nuk mundi ta arrinte suksesin në këtë rrugë, nxiti sirianët e shkaktoi luftën civile në Siri. Dhe kur pozitat e tij prej rebeli u bënë të njohura pasi u vra Ammari, ua hodhi njerëzve duke thënë një herë që përgjegjës për vrasjen e tij ishte Aliu, sepse ai e kishte prurë në fushën e betejës; e herën tjetër i interpretoi fjalët 'parti e rebelimit', që përfshihen në thënien e Profetit të Shenjtë, në kuptimin 'parti hakmarrëse', duke synuar të provonte që Ammari do vritej nga grupi që do të kërkonte hakmarrje për gjakun e Uthmanit; megjithëse pjesa tjetër e kësaj thënieje, që është, 'ai do t'i thërrasë drejt Parajsës, ndërsa ata do ta thërrasin drejt Skëterrës', nuk lë shteg për interpretim. Dhe kur nuk pati shpresë për fitore as me këto dredhi, atij i shkoi në mendje të ngrinte Kur'anin mbi shtiza, ndonëse për të nuk kishin asnjë peshë as Kur'ani dhe as porositë e tij, sepse, në qoftë se do të kishte dashur vërtetë vendime mbi bazën e Kur'anit, do duhej ta kish kërkuar qysh përpara nisjes së luftës; nga ana tjetër, kur mësoi se Amr bin Asi e kishte arritur vendimin duke mashtruar Ebu Musain e se ky vendim nuk kishte të bënte fare me Kur'anin, do duhej të mos e kishte pranuar e ta dënonte Amr bin Asin për dredhinë e përdorur, ose, të paktën, t'i hiqte vërejtjen e ta qortonte. Përkundrazi, puna e tij u vlerësua shumë dhe ai u shpërblye me postin e Governatorit të Egjiptit. (*Kitab ul-Aghani*)

Në kundërshtim me këtë, sjellja e Imam Aliut ishte model i lartë i ligjit fetar dhe i etikës. Ai mbante parasysh kërkesat e së vërtetës e së drejtës, bile dhe në rrethana që s'ishin fare të favorshme për të. Ai nuk lejoi kurrë që jeta e tij e dëlirët të njollosej me mashtrime dhe trillime. Po të donte, ai mund ta përballte dredhinë me dredhi dhe do mund t'u përgjigjej punëve të turpshme të Mu'avies me të njëjtën monedhë. I tillë ishte rasti kur ky vendosi gardën e tij në Eufrat dhe e ndaloi furnizimin e ujit për njerëzit e Imam Aliut. Edhe këta, më pas, kur pushtuan Eufratin, e patën mundësinë t'ia prisnin armikut ujin dhe pretekstin e kishin gati, mjafton që ta quanin këtë veprim si hakmarrje të ligjshme. Kështu do kishin mundur ta mposhtnin kundërshtarin më lehtë, duke i dobësuar aftësitë e tij për luftë. Por Imam Aliu nuk do mund t'i ndyente kurrë duart e tij me një akt çnjerëzor, që nuk lejohet nga asnjë ligj apo kod etik, edhe pse njerëzit e zakonshëm i shikojnë këto veprime si të ligjshme dhe e konsiderojnë këtë dyfaqësi të karakterit si një shkathtësi veprimi apo si

lëvizje politike, që shpie në arritjen e suksesit. Imam Aliu s'e shkonte kurrë ndër mend, sido që ta binte rasti, që ta forconte pushtetin e tij me mashtrim e me dyfaqësi të sjelljes. Kështu për shembull, kur njerëzit e tij e këshilluan t'i linte zyrtarët e kohës së Uthmanit në postet që kishin, t'i bënte miq Talhain e Zubeirin duke i caktuar governatorë të Kufas e të Basras, e të shfrytëzonte zotësinë e Mu'avies në administrim, duke i njohur të drejtën për qeverisje në Siri, Imam Aliu e hodhi poshtë këtë këshillë duke preferuar urdhëresat e ligjit të fesë mbi përshtatjen ndaj punëve të kësaj bote. Ai deklaroi hapur për Mu'avien:

Në qoftë se do ta lija Mu'avien të mbante atë që ka tashmë, do kërkoja në të vërtetë mbështetjen e të paudhit[1603]. Ai që e gjykon suksesin vetëm si ngjarje, s'mendon si është arritur. Ai përkrah këdo që arrin sukses me rrugë dredharake dhe me mjete mashtruese, duke e quajtur administrator, të shkathët, politikan, mendje të shquar e me lloj-lloj emrash të tjerë. E ai që nuk e përdor dredhinë dhe metodat e mashtrimit, për shkak të të përmbajturit ndaj porosive të Islamit e të mësimeve hyjnore, dhe që preferon dështimin ndaj suksesit të arritur me metoda të padrejta, shihet si injorant i politikës dhe dritë-shkurtër. Njerëzit s'e ndiejnë nevojën të mendojnë se ç'vështirësi dhe ç'pengesa ekzistojnë në rrugën e një personi, që u është përkushtuar principeve dhe ligjit, vështirësi e pengesa të tilla, që e ndalojnë të ecë përpara, qoftë edhe sikur të jetë në prag të suksesit.

## Ligjërata 201

### *Duke u dhënë kurajo atyre që frikësohen nga numri i paktë i atyre që ecin në udhën e drejtë*

O njerëz, mos u habitni me numrin e vogël të atyre që ndjekin udhën e drejtë, se shumica e njerëzve mizërojnë përqark tryezës së kësaj bote, që i ofron zahiré të pakta urisë së tyre të panginjshme.

O njerëz, sigurisht ata që kryejnë një mëkat dhe ata që pajtohen me të, kanë të njëjtin fat. Vetëm një person e vrau devenë e Temudit[1], por Zoti i ndëshkoi të gjithë, sepse të gjithë u bashkuan me të kur dhanë pëlqimin e tyre në heshtje. Zoti ka thënë për këtë:

**"Ata e therën, por do të pendoheshin më vonë."**

(Kur'ani, 26:157).

Pastaj dheu u drodh e rënkoi si dridhet e rënkon kur maja e plugut çan tokën e papunuar. O njerëz, kushdo që ecën në rrugën e pastër të virtytit arrin në burime plot ujë; e kushdo që e braktis atë, endet në shkretëtirën e paujë.

[1603] Kur'ani, 18:51.

---

[1]Pasardhësit e Themud bin Amir bin Samit quhen Themud. Atdheu i tyre ishte një vend në rrugën mes Hixhazit dhe Sirisë, i quajtur Lugina e Kuras, që e mbante këtë emër sepse kishte disa qytete. Për udhëheqjen dhe drejtimin e tyre Zoti kishte dërguar profetin Salih, që predikoi që nga mosha 16 vjeç deri në moshën 120 vjeç. Por Themudët s'hoqën dorë nga paudhësitë e tyre e nuk e lanë adhurimin e idhujve. Më në fund Zoti dërgoi si shenjë të Tij një deve-femër dhe e porositi Salihun që një ditë të pinte ujë ajo nga burimi, kurse ditën tjetër ai dhe populli i tij. Deveja duhej lejuar të kulloste ngado që t'i pëlqente, nuk duhej gacmuar kurrsesi e s'i duhej bërë asnjë dëm, ndryshe mbi ta do të binte ndëshkimi Hyjnor. Për një farë kohe punët u rregulluan në mënyrë të tillë që në njërën ditë të merrej ujë për nevojat e njerëzve e ditën tjetër burimi t'i lihej devesë. Por njerëzit nuk u kënaqën me këtë marrëveshje dhe, pasi u morën vesh me njëri-tjetrin, vendosën ta vrisnin devenë. Pas kësaj Kidar bin Salifi e theri dhe i preu edhe këmbët. Kur e pa këtë gjë, Salihu u tha se kishin bërë mëkat të rëndë kundër Zotit dhe se mbi ta do të binte shpagimi Hyjnor, po të mos pendoheshin brenda tri ditëve. Ata nuk i besuan dhe nuk i përfillën fjalët e tij, bile dhe u tallën me to. Pas tri ditëve ndodhi një tërmet aq i fortë, saqë i fshiu që të gjithë nga faqja e dheut.

## Ligjërata 202[1604]

***Imam Aliu tha në rastin e varrimit të Hazreti Fatimesë:***

O Profet i Zotit, paqe pastë mbi ty nga unë dhe bija jote, që të ka ardhur afër e ka nxituar të të takojë. O Profet i Zotit, vetëpërmbajtja ime për bijën tënde të zgjedhur ka shteruar e fuqia ime për ta përballuar humbjen është mehur. Veçse kam arsye ta mbaj veten, se isha unë që e përballa gjëmën e madhe të ndarjes së rëndë prej teje, që ma ka helmuar zemrën. Unë të shtriva në varr, kur na le, pasi fryma jote e fundit më kaloi mes qafës e kraharorit.

**"Ne jemi vërtet të Zotit dhe vetëm tek Ai rikthehemi."**

(Kur'ani, 2:156).

Tani amaneti[1605] është rikthyer dhe ajo që është dhuruar, është marrur

---

[1604] Në fakt vdekja e Fatimesë ishte martirizim i saj. Atë e vranë fyerja dhe plagët që kishte marrë në ije e në dorë kur i vunë flakën banesës së saj, ndërkohë që ajo ishte brenda, si dhe lindja e parakohshme e një fëmije të vdekur, Muhsinit, që u provokua nga kjo ngjarje. Kështu, Imam Aliu humbi në më pak se tre muaj nga vdekja e Profetit të Shenjtë dy njerëzit që kishte dashur më shumë në jetën e tij. Gjatë varrimit të së shoqes, ai nuk mundi të duronte më e shpërtheu në këtë ligjëratë, pathosi i vërtetë i së cilës është vështirë të përkthehet në gjuhë tjetër.

[1605] Bija jote që ti më le në besim.

mbrapsht përsëri. Hidhërimi im nuk njeh më kufij dhe netët e mia do të mbeten të pagjuma, deri sa Zoti të zgjedhë edhe për mua shtëpinë që banoni ju tani. Sigurisht, bija jote do të të tregojë, se si njerëzit e tu[I] u bashkuan për t'i krijuar dhembje. Pyete për hollësirat dhe mësoi të gjitha lajmet për situatën. Të gjitha ndodhën në fare pak kohë[1606], kur jehona e zërit tënd nuk ishte shuar ende. Pranoni të dy selamin tim, selamin e një të godituri nga hidhërimi, jo të një hipokriti apo të një njeriu të urryer; selam mbi ty, o bijë e Profetit të Zgjedhur të Zotit. U prehsh në paqen që njerëzit nuk ta lejuan në këtë botë! E nëse nisem për në vendin tim dhe largohem nga ky varr, kjo është jo ngaqë jam lodhur nga ti; dhe nëse i bëj këto varre vendin e rikthimit tim të përhershëm, kjo nuk do të thotë që s'kam besim në premtimin e Zotit për duruesit e dhembjes dhe të dëshpërimit.

---

[I]Trajtimi që iu bë bijës së Profetit të Shenjtë pas vdekjes së tij ka qenë jashtëzakonisht i dhimbshëm dhe i trishtueshëm. Megjithëse Fatimeja nuk jetoi në këtë botë më shumë se disa muaj pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, prapëseprapë edhe kjo periudhë e shkurtër ka për të një histori të gjatë dhembjeje dhe brenge. Lidhur me këtë, skena e parë që bie në sy është grindja për pushtet në Sakife të Beni Savedas, kur akoma nuk ishin bërë përgatitjet për ritet e varrosjes së Profetit. Natyrisht, lënia e trupit të Profetit të Shenjtë pa u varrosur duhet ta ketë lënduar tej mase zemrën e saj të thyer nga pikëllimi, tek shihte se si ata, që shtireshin të dashur e të lidhur me Profetin e Shenjtë sa qe gjallë, u bënë aq të dhënë pas intrigave për pushtet, saqë harruan ta ngushëllonin bijën e tij të vetme dhe bile nuk dinin, nëse ishte larë për varrim dhe kur apo ku ishte varrosur. Në vend të ngushëllimit, ata u grumbulluan rreth shtëpisë së saj me çdo gjë që u duhej për t'i vënë zjarrin, në përpjekje për të marrë me forcë besnikërinë e saj; dhe kështu, ata nuk lanë gjë pa përdorur për këtë qëllim nga arsenali i dhunës, detyrimit e forcës. Gjithë këto veprime synonin të errësohej pozita e nderuar e kësaj shtëpie[1607] e që ajo të mos mund ta merrte më kurrë shkëlqimin e saj të parë. Me këtë qëllim dhe me synimin për të shkatërruar gjendjen e saj ekonomike, nuk u pranua as kërkesa e saj për pronën e Fedekut, duke e quajtur të gabuar; pas kësaj Fatimeja e la me testament që në varrimin e saj të mos ishte i pranishëm asnjëri prej tyre.

---

[1606] Pas vdekjes tënde.

[1607] Shtëpia e Ehl-i Beitit, pasardhësve të Profetit të Shenjtë.

## Ligjërata 203

***Karakteri kalimtar i kësaj bote dhe rëndësia e mbledhjes së hazireve për jetën tjetër***

S'ka dyshim, o njerëz, që kjo botë është vendkalim, sepse vendbanimi juaj i përhershëm është bota tjetër. Pra, merrni prej saj gjithçka që mundeni për në banesën e përhershme. Mos e grisni cipën e dëlirësisë përpara Atij, që është i vetëdijshëm për çdo sekret tuajin. Merrni me vete nga kjo botë zemrat tuaja, përpara se të largohen trupat tuaj prej saj, sepse këtu jeni në provë e jeni krijuar për tjetër botë. Kur vdes dikush, të tjerët pyesin, ç'prona la pas, kurse engjëjt pyesin, ç'vepra të mira ka çuar përpara. Zoti ju bekoftë: Çoni përpara vetes diçka, që të jetë një farë borxhi për Zotin[1608]; dhe mos lini gjë tuajën prapa, se ajo do të bëhej për ju barrë e vërtetë.

## Ligjërata 204

***Çfarë u thoshte zakonisht Imam Aliu shokëve të tij duke i paralajmëruar për rreziqet e Ditës së Gjykimit***

Zoti ju mëshiroftë. Siguroni vetveten për udhëtimin, se tashmë është njoftuar thirrja për t'u nisur. Shikojeni si shumë të shkurtër qëndrimin tuaj në këtë botë dhe rikthehuni tek Zoti me zahiretë më të mira që keni, sepse përballë jush keni një luginë të vështirë për t'iu ngjitur[1609] dhe vendqëndrime plot tmerre e rreziqe. Por ju duhet të arrini në to e të kaloni nëpër to. Dijeni që sytë e vdekjes po ju zhbirojnë qysh tani. Është njësoj sikur të jeni në gjurmët e saj dhe ajo të kthehet papritmas e të përplaset pas jush. Te kjo ndeshje ju shpien punët e vështira e rreziqet e mëdha, prandaj ndërprisni të gjitha lidhjet e kësaj bote dhe ndihmojeni veten me zahiretë e frikës ndaj Zotit.

Sejjid Raziu thotë: Një pjesë e kësaj ligjërate është cituar dhe më përpara gjatë një rrëfimi tjetër.

[1608] Që do t'ju rikthehet me të mbërritur në banesën tuaj të përjetshme.

[1609] Varri.

## Ligjërata 205

***Pasi iu betuan Imam Aliut për besnikëri, Talhai e Zubeiri iu ankuan që s'këshillohej me ta e nuk u kërkonte ndihmë për punët e shtetit. Imam Aliu u tha:***

Ju rrudhni vetullat të pakënaqur për punëra pa rëndësi, duke harruar të tjera më të mëdha. A mund të më tregoni vetëm një shembull që t'ju kem zhveshur nga e drejta juaj, një hak që ju takon e që t'jua kem mohuar, apo ndonjë musliman që të më ketë paraqitur ankesë dhe unë të kem qenë i paaftë për të vendosur për të, të jem treguar i pavendosur ndaj saj dhe të kem kryer gabime ndaj tij?

Për Allah, unë nuk e kam dëshiruar Kalifatin dhe nuk kam patur interes për të qeverisur, por ju vetë më ftuat për të e më përgatitët për të. Kur më erdhi Kalifati, mbajta parasysh Librin e Zotit dhe ato që Zoti kishte vënë në të për ne e çdo gjë tjetër, që na urdhëron të marrim vendime; dhe unë i kam zbatuar ato dhe kam vepruar mbi bazën e gjithçkaje që ka vendosur Profeti i Shenjtë në Sunnetin e tij. Në këtë çështje nuk kam patur nevojë për këshillën tuaj apo të kujtdo njeriu tjetër, aq më tepër që s'di të ketë patur ndonjë porosi që të më detyronte të këshillohesha me ju apo me vëllezërit muslimanë. Po të ishte ndryshe, s'do ngurroja të vija te ju apo të shkoja tek të tjerët.

Për sa i takon problemit që ngrini lidhur me shpërndarjen e barabartë të pasurisë[1610], kjo është një çështje, për të cilën nuk kam marrë vendim në kokën time, as e kam bërë këtë punë për të kënaqur kapriçot e mia. Kam arritur të gjykoj që gjithçka e praktikuar nga Profeti i Shenjtë ka qenë në trajtën e saj të fundit, gjë që duhet ta keni vënë re edhe ju. Prandaj nuk e ndjeva të nevojshme t'ju drejtohesha për një politikë që është përcaktuar nga Zoti e për të cilën Ai e ka marrë një vendim. Si pasojë, në këtë çështje nuk mund të presin favore prej meje as ju, dhe as ndonjë tjetër. Zoti i mbajttë zemrat tona dhe zemrat tuaja në të drejtë dhe na dhëntë durim si neve, ashtu edhe juve.

**Pastaj Imam Aliu shtoi:**

Zoti pastë mëshirë për atë që sheh të vërtetën dhe e përkrah, shikon të padrejtën dhe nuk e pranon, dhe që e ndihmon të drejtën kundër atij që është në rrugë të shtrembër.

---

[1610] Beit ul-Mali (Thesari i Muslimanëve).

## Ligjërata 206

***Gjatë betejës së Siffinit, Imam Aliu dëgjoi disa njerëz të tij duke sharë sirianët. Atëhere u tha:***

Mua s'më pëlqen që i fyeni; por po t'i përshkruanit punët e tyre e të numëronit sëmundjet e tyre, kjo do ishte një mënyrë më e mirë e të folurit e një rrugë argumentimi më bindëse. Në vend që t'i shani, është më mirë të thoni: "O Allah, kurseje gjakun tonë dhe gjakun e tyre, sill pajtimin midis nesh dhe tyre dhe largoi nga rruga e gabuar, në mënyrë që kush e di të vërtetën, të mund ta njohë, dhe kush është i prirur për rebelim e revoltë, të mund të heqë dorë prej tyre".

## Ligjërata 207

***Në betejën e Siffinit, Imam Aliu pa Imam Hasanin të sulej me shpejtësi për të luftuar dhe tha:***

Për hatrin tim, mbajeni mbrapsht, këtë djalosh, të mos më rrënojë; se s'dua t'i dërgoj drejt vdekjes këta të dy[1611], ndryshe vdekja e tyre do ndërpriste linjën e pasardhësve të Profetit të Shenjtë.

Shënim nga Sejjid Raziu: Fjalët e Imam Aliut, '*Amleku Enni Hanzal Ghulam*'[1612], janë një nga format më të larta dhe më elokuente të shprehjes.

## Ligjërata 208

***Kur bashkëluftëtarët e Imam Aliut shprehën pakënaqësi për qëndrimin e tij lidhur me Arbitriminl[I], ai tha:***

O njerëz, punët midis meje e jush shkuan siç dëshiroja unë deri kur ju u lodhët prej luftës. Për Allah, ajo i ka mposhtur disa prej jush, por të tjerët s'i çburrëroi dot, kurse armikun e çoi në pragun e një disfate shkatërrimtare. Deri dje urdhrat i jepja unë, po sot po më japin mua urdhër; deri dje i bindja unë të tjerët të hiqnin dorë nga punët e këqija, por sot rreken ata që të ma kthejnë mendjen. Kështu, ju treguat se ajo që doni mbi çdo gjë tjetër është që të jetoni në këtë botë. E pra, s'më takon mua t'ju shpie atje ku nuk ju pëlqen.

[1611] Ka parasysh Hasanin dhe Huseinin.

[1612] Mbajeni mbrapsht, për hatrin tim, këtë djalosh.

[1]Kur forcave siriane të mbetura ende më këmbë, u rreshtën fuqitë e rezervat e ishin gati të pranonin humbjen, Mu'avia e ndryshoi krejt zhvillimin e betejës, duke futur në lojë Kur'anin si instrument të strategjisë së tij. Në këtë mënyrë ai ia doli mbanë që të krijonte te irakenët një përçarje të tillë, që, sado që u përpoq Imam Aliu t'i këshillonte, ata nuk ishin më të gatshëm për ta vazhduar luftën, po ngulën këmbë që ajo të ndërpritej. Kështu, Imam Aliut iu desh që të pranonte Arbitrimin. Midis gjithë këtyre, disa u gënjyen vërtet dhe besonin me tërë mend se ky veprim i Mu'avies synonte ta zgjidhte problemin me anë të Kur'anit. Por kishte edhe të tjerë që ishin lodhur nga zgjatja e madhe e luftës e e kishin humbur shpirtin luftarak. Ky ishte një rast i mirë për ta ndërprerë luftën, prandaj lëshonin klithma gëzimi për shtyrjen e saj. Kishte edhe të tjerë, pastaj, që e kishin shoqëruar Imam Aliun për shkak të autoritetit të tij mbi punët e kësaj bote, por nuk e përkrahnin me gjithë zemër e as synonin arritjen e fitores së tij. Së fundi, kishte njerëz që kishin ngritur shpresa tek Mu'avia e që e shihnin si një faktor në të ardhmen e tyre, si dhe disa të tjerë që kishin vendosur lidhje me të qysh në fillim të luftës. Në këto kushte e me këtë lloj ushtrie, kishte qenë vetëm aftësia e lartë politike e Imam Aliut e kompetenca e tij në çështjet ushtarake e administrative, që e kishin çuar luftën deri në këtë pikë. Po të mos e kishte bërë Mu'avia këtë truk, nuk kishte aspak dyshim që fitorja do të kishte qenë e Imam Aliut, sepse fuqia ushtarake e forcave siriane kishte shteruar dhe disfata qëndronte pezull mbi kokën e tyre. Lidhur me këtë Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Malik el-Eshteri e kishte arritur Mu'avien dhe gati po e kapte për zverku. E gjithë fuqia ushtarake e sirianëve ishte shkatërruar. Në ta kishte mbetur aq gjallëri sa ç'i mbetet një hardhuce të vrarë për të përpëlitur majtas e djathtas bishtin e këputur të saj. ('Sherh' nga Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 3, f. 10).

## Ligjërata 209

***Imam Aliu kishte shkuar të mësonte për shëndetin e bashkëluftëtarit të tij, Ala' bin Ziad el-Harithit; kur pa shtëpinë e tij të madhe e të gjerë, tha:***

Ç'të nevojitet gjithë kjo shtëpi e bollshme në këtë botë, o Ala'? Një shtëpi e tillë do të të hynte më shumë në punë në botën tjetër. Por, nëse dëshiron që ta marrësh vërtet me vete, atëhere duhet të presësh në të miq, të tregohesh i përfillur me farefisin dhe të shlyesh të gjitha detyrimet që të dalin. Vetëm kështu do mundesh ta gëzosh në jetën e pashtershme.

Pastaj Ala'i i tha: "O Prijës i Besimtarëve, dua të bisedoj me ty për tim

vëlla, Asim bin Ziadin."

Imam Aliu u interesua: "Si është puna me të?"

Ala u përgjigj: "Ka veshur një pallto të leshtë dhe është këputur fare nga bota".

Imam Aliu kërkoi të dërgonin e ta thërrisnin.

Kur ai erdhi, Imam Aliu i tha:

"O armik i vetes! Pa dyshim, Shejtani të ka çoroditur. Nuk të vjen keq për gruan tënde e për fëmijët e tu? Mos mendon se, po të gëzohen gjërat[I] që Zoti i ka bërë të ligjshme për njeriun, Ai nuk do të ishte i kënaqur prej tij? Ti je tepër i parëndësishëm për Zotin, që të veprosh në këtë mënyrë!"

Ai tha: "O Prijës i Besimtarëve, dhe ti ke veshur rrobë të ashpër dhe ha ushqim të keq".

Atëhere Imam Aliu ia ktheu: "Unë s'jam si ti, mor i mjerë. Zoti e ka bërë të detyrueshme për udhëheqësit e drejtë që ta mbajnë veten në nivelin e njerëzve të thjeshtë, që të varfrit të mos ndihen të turpëruar e të poshtëruar për gjendjen e tyre e të mos i jepen mjerimit të tyre".

---

[I]Që nga kohët më të vjetra, asketizmi dhe braktisja e lidhjeve me këtë botë është gjykuar si mjet i pastrimit të shpirtit dhe i përsosjes së karakterit. Si pasojë, ata që donin të bënin një jetë të përkorët dhe medituese, shkonin jashtë qyteteve e qendrave të banuara, për të ndenjur nëpër pyje dhe në shpella, maleve, dhe rrinin atje duke u përqendruar tek Zoti në përputhje me filozofinë që kishin. Ata hanin vetëm në qoftë se ndonjë udhëtar i rastit apo banor nga qendrat e banuara aty pranë u jepte diçka për të ngrënë, ndryshe mjaftoheshin me frutat e pemëve të egra e me ujin e rrëkeve dhe kështu e kalonin tërë jetën e tyre. Ky lloj adhurimi nisi në këtë mënyrë: Njerëz të ndryshëm, të detyruar nga shtypja dhe dhuna e tiranëve, braktisën shtëpi e familje për të mos rënë në duart e tyre, e u fshehën në vende të egra e nëpër shpella, ku iu përkushtuan devocionit dhe adhurimit të Zotit. Me kalimin e kohës, ky asketizëm i detyruar mori forma vullnetarizmi dhe njerëzit nisën të tërhiqeshin në shpella e humbëtira me vetë dëshirën e tyre. Kjo gjë u bë praktikë e pranuar e kushdo që ëndërronte për zhvillimin shpirtëror, tërhiqej në ndonjë qoshe, pasi e kishte shkëputur veten nga gjithë lidhjet e botës. Pak nga pak, kjo metodë adhurimi fitoi statusin e modës dhe gjurmët e saj ndeshen edhe sot tek budistët e kristianët.

Por pikëpamjet e moderuara të Islamit nuk pajtohen me jetën monastike, sepse nuk është nevoja të braktisen gëzimet dhe të mirat e kësaj bote për të arritur një zhvillim të caktuar shpirtëror. Ato nuk e miratojnë që një musliman të lerë shtëpinë e miqtë e tij e të merret vetëm me adhurim formal, duke u fshehur nëpër vende të humbura. Në Islam, koncepti i

adhurimit nuk kufizohet me disa pak rite të veçanta. Ai përcakton si tepër të rëndësishme për adhurimin aspekte të tilla si fitimin e mjeteve të jetesës me anë të mjeteve të ligjshme, simpatinë reciproke dhe sjelljen e mirë, si dhe bashkëpunimin dhe ndihmën. Në qoftë se një njeri i shpërfill të drejtat dhe detyrimet e kësaj bote dhe s'ndjen përgjegjësi për gruan e fëmijët e tij, as angazhohet në përpjekjet për të fituar mjetet e jetesës, po rri gjatë gjithë kohës e mediton, ai rrënon vetëm jetën e tij dhe nuk e përmbush qëllimin e të jetuarit. Po të kishte qenë ky qëllimi i Zotit, pse do duhej krijimi e popullimi i botës, kur atje ndodhej tashmë një kategori qeniesh[1613], që gjithë kohën e kishin të zënë me adhurim e nderim?

Natyra e ka bërë njeriun që të jetë nëpër udhëkryqe, në të cilët, drejtimi drejt të cilit duhet orientuar, është mesi i rrugës. Nëse do shmanget sado pak nga kjo vijë e mesme, qoftë në njërën apo në tjetrën anë, njeriu rrezikon t'i futet një rruge të gabuar. Kjo rrugë e mesme nënkupton masën, deri ku duhet shkuar pas kësaj bote, pa ia përkushtuar veten vetëm asaj duke injoruar jetën tjetër, pa hequr dorë fare, ndërkaq, nga kjo botë, aq sa të mos mbahet lidhje me asgjë të saj, duke e izoluar veten nëpër skuta të humbura e duke braktisur çdo gjë tjetër. Përderisa Zoti e ka krijuar njeriun në këtë botë, ai duhet të ndjekë kodin e jetës për të jetuar në të dhe duhet të gëzojë brenda kufijve të lejuar kënaqësitë dhe të mirat, që i ka dhuruar Zoti. Ushqimi e përdorimi i gjërave që Zoti ka bërë të ligjshme, nuk është kundër adhurimit të Tij, sepse Zoti i ka krijuar pikërisht me synimin që të përdoren. Ja pse ata që përzgjodhi Zoti jetuan në këtë botë me të tjerët e hëngrën e pinë si ata. Ata nuk e ndjenin nevojën e largimit nga njerëzit e kësaj bote për të kërkuar si banesa të tyre vende të egra dhe shpella malesh, apo për të jetuar në vende të largëta dhe të pabanuara. E, megjithatë, ata e përkujtonin Zotin, mbeteshin të shpenguar nga punët e kësaj bote dhe nuk e harronin kurrë vdekjen, pavarësisht nga të mirat dhe kënaqësitë e jetës.

Ndonjëherë jeta asketike prodhon të këqija të tilla, që rrënojnë bashkë me këtë jetë edhe jetën tjetër. Në këtë mënyrë, asketi mund të jetë shembulli i vërtetë i 'humbësit në këtë jetë si dhe në jetën tjetër'[1614]. Mendja pjell ide dhe gjëra të këqija dhe bëhet e paaftë që të adhurojë në paqe e në përqendrim, nëse impulset natyrore nuk kënaqen dot në rrugë të ligjshme e të lejueshme. Ndodh shpesh që në kushte të tilla pasionet ta mposhtin njeriun deri në atë pikë, sa të thyejë të gjitha normat morale dhe t'i dorëzohet tërësisht kënaqjes së tyre, duke rënë në greminën e shkatërrimit, nga e cila e ka të pamundur të dalë përsëri. Ja përse ligji fetar i jep vlerë më të madhe adhurimit të kryer nga një njeri familjar, sesa atij të një njeriu jo familjar: Sepse i pari mund të ushtrojë paqe mendore dhe përqendrim në adhurim dhe në rite.

Ata që mbajnë veshjen e asketizmit e që bëjnë spektakle të zhurmshme të madhështisë së tyre spirituale, janë larguar nga rruga e Islamit dhe nuk kanë dijeni të vërteta për mësimet e tij shumë më të gjera. Ata i ka futur Shejtani në udhë të gabuar dhe i përligjin

[1613] Aludohet për engjëjt e xhindet.

[1614] Sipas një verseti Kur'anik.

qëndrimet e tyre me principe të ndryshme subjektive. Së fundi, çoroditja e tyre bëhet aq serioze, saqë fillojnë t'i shohin prijësit e tyre sikur kanë arritur atë shkallë, që fjala e tyre është fjala e Zotit dhe veprimi i tyre është veprimi i Zotit. Shpeshherë ata e vendosin veten jashtë të gjitha lidhjeve dhe kufizimeve të ligjit fetar dhe e konsiderojnë të ligjshëm çdo veprim të keq, që mund të bëjnë. Ndjekësit e kësaj doktrine (Sufizëm)[1615] njihen me emrin Sufistë. Këtë emër e ka përdorur për herë të parë Ebu Hashim el-Kufiu, një Umejjad, i cili ishte fatalist[1616]. Ai e mori këtë emër për shkak të mantelit të leshtë që mbante veshur përherë për të bërë përshtypje me asketizmin e tij. Më vonë këtij emri iu dhanë edhe kuptime të tjera. Njëri prej tyre përdor faktin që ai përbëhet nga tre gërma. Sipas këtij versioni, 's' është '*sabr*' (durim), '*sidq*' (vërtetësi) dhe '*safa*' (pastërti e zemrës); 'u' nënkupton '*uud*' (dashuri), '*uird*' (përsëritje e emrit të Zotit) e '*uafa*' (besë ndaj Zotit); kurse 'f' nënkupton '*fard*' (unitet), '*fakr*' (varfëri) dhe '*fana*' (shuarje ose futje në Qenien e Zotit). Dijetarë të tjerë mendojnë se ky emër ka ardhur nga '*es-Sufah*', që ishte platforma ose pjesa e ngritur pranë Xhamisë së Profetit, e cila mbulohej me gjethe palmash. Ata që rrinin në të quheshin '*As'hab us-Sufah*'[1617]. Së fundi, mendohet që 'Sufah' ishte emri i paraardhësve të një fisi Arab, që kishte detyrën t'u shërbente pelegrinëve në Qa'be, dhe se sufistët e kanë quajtur veten me këtë emër për t'iu referuar këtij fisi.

Sufistët ndahen në sekte të ndryshme, por më kryesorët e tyre janë[1618]:

1). Wahdetijet (të Njëjtësuarit). Ky sekt beson në njëshmërinë e gjithë ekzistencës. Sipas tij Zoti është çdo gjë e kësaj bote, aq sa pozicioni hyjnor u vishet edhe gjërave të ndotura. Ata e krahasojnë Zotin me lumin dhe valët që ngrihen në të dhe thonë që valët, të cilat një herë ngrihen e një herë ulen, nuk kanë ekzistencë tjetër, përveç asaj të lumit, gjë që do të thotë se ekzistenca e tyre është pikërisht ekzistenca e lumit. Rrjedhimisht asgjë nuk mund të veçohet nga ekzistenca e saj origjinare.

2). Itihadijahët (të Bashkuarit). Këta besojnë se ata i janë bashkuar Zotit dhe Zoti

[1615] Përkushtim total ndaj Zotit. Trajtimi si më sipër i kësaj teme është mjaft i thjeshtësuar, i sipërfaqshëm dhe pa kompetencën që meriton, se e shikon Sufizmin vetëm në një pikëpamje, atë të asketizmit, që nuk përbën karakteristikën e tij të përgjithshme e as themelore e përcaktuese të tij. Nëqoftëse do duhej përkufizuar një e tillë për Sufizmin, ajo duhet lidhur me dimensionin spiritual të Islamit dhe nevojën e pashmangshme për ta zbatuar e respektuar Islamin deri në vet thelbin më të brendshëm të tij. Për më shumë për këtë çështje, lexuesi mund t'i drejtohet literaturës dhe autorëve të specializuar, që janë përkthyer edhe në shqip, fatmirësisht.

[1616] Besim sipas të cilit njeriu i ka të paracaktuara nga Zoti veprimet e tij.

[1617] Njerëzit e platformës.

[1618] Informacioni që jepet për Sufizmin dhe sufistët në këto komente është tepër lokal, tendencioz, tepër i vjetëruar dhe i tejkaluar. Në të diskutohen dukuri që nuk kanë të bëjnë fare me Sufizmin e vërtetë, i cili i gjen rrënjët e veta qysh në praktikat e Profetit të Shenjtë, të Imam Aliut e pasardhësve të tjerë të Familjes Profetike. Megjithatë, ai botohet në respekt të integritetit të materialit të shqipëruar.

u është bashkuar atyre. Ata e krahasojnë Zotin me zjarrin dhe veten e tyre me hekurin që ndodhet në zjarr e që i merr aty format dhe vetitë e tij.

3). Hululijahët (formistët). Sipas tyre Zoti merr formën e njerëzve të përsosur dhe të atyre që pretendojnë se e njohin, rrjedhimisht trupat e tyre janë vendi ku Ai rri. Për pasojë, këta njerëz janë njerëz vetëm në dukje, kurse në thelb janë Zoti.

4). Wasilijahët (Kombinuesit). Wasilijahët e mendojnë veten të kombinuar me Zotin. Ata besojnë se ligjet e Sheri'atit janë mjet i zhvillimit të personalitetit e karakterit të njeriut, po kur njeriu kombinohet me Zotin, s'ka më nevojë për zhvillim dhe përsosje. Për pasojë, adhurimi e ritualet bëhen të panevojshme për ta, me pretendimin që Sheri'ati nuk ka më vlerë, pasi arrihet e vërteta dhe realiteti. Për pasojë, ata mund të bëjnë çdo gjë dhe askush nuk mund t'u kërkojë llogari.

5). Zarrakiahët (Gazmorët). Pasuesit e këtij sekti e konsiderojnë këngën dhe muzikën instrumentale si adhurim. Ata i fitojnë kënaqësitë e kësaj bote nëpërmjet shfaqjeve të asketizmit duke lypur derë më derë. Ata janë gjithmonë të angazhuar në rrëfimin e historive të sajuara rreth veprave të mbinatyrshme të prijësve të tyre, duke synuar të mahnitin me to njerëzit e thjeshtë.

6). Ushakiahët (Dashuruesit). Sipas këtij sekti rruga e përftimit të realitetit është dukja, gjë që të shpie në përfundimin se dashuria fizike është rruga e arritjes së Zotit. Kjo do të thotë, se që të arrish stadin e dashurisë së Zotit, është e nevojshme që të bësh dashuri me një qenie të bukur njerëzore. Po dashuria, që ata e shohin si dashuri për Zotin, është veç produkt i çrregullimeve të tyre mendore. Ajo i bën dashuruesit të përkushtohen ndaj një individi me gjithë vëmendjen e tyre, duke patur qëllim kryesor arritjen e marrë-dhënieve dashurore me të. Kjo lloj dashurie mund të shpjerë lehtësisht në perversitet dhe punë të këqija, por ajo nuk mund të ketë lidhje kurrsesi me dashurinë e Zotit.

Një poezi persiane thotë:

*Pse ky zjarr' i epshit dashurinë m'a kthen në xhind?*
*I them, ku më çon? ku jam? po s'thotë asgjë që bind,*
*I them, mësomë, por mendjen më keq ma rrëmben,*
*më thotë: kur nuk mendon, më lehtë rrugën e gjen!*

7). Talkinijahët (të Përballurit). Sipas këtij sekti, leximi i librave dhe i shkencave fetare është krejtësisht i paligjshëm. Pozicioni që arrin sufisti me një orë përpjekje spirituale nuk mund të arrihet as me shtatëdhjetë vjet lexim librash.

Sipas Ulemave Shi'itë, këto sekte janë në udhë të gabuar dhe janë larguar nga Islami. Për këtë temë ka thënie të shumta nga imamët. Në këtë bisedë Imam Aliu e quan shkëputjen e Asim ibn Zijadit nga kjo botë si punë të Shejtanit, bile ai ia ktheu mendjen me forcë dhe e bindi të mos e ndiqte më tej këtë rrugë.

## Ligjërata 210

***Dikush[I] e pyeti Imam Aliun për traditat e trilluara dhe thëniet kontradiktore të Profetit, që qarkullonin midis njerëzve. Ai u përgjigj:***

Sigurisht, ndër njerëz qarkullojnë tradita që janë të drejta, por edhe të gabuara, thënie të vërteta, por dhe false, shfuqizuese dhe të shfuqizuara, të përgjithshme dhe të veçanta, të përcaktuara dhe të papërcaktuara, të sakta dhe të supozuara. Madje dhe në ditët e Profetit të Shenjtë, atij i visheshin shumë thënie false, aq sa iu desh të thotë në një ligjëratë të tij: "Kushdo që më vesh mua gjëra që nuk janë të miat, e ka zënë qysh tani vendin në Zjarr". Në fakt, ata që rrëfejnë traditat janë të katër kategorive[II].

**Grupi i parë: Hipokritët që mashtrojnë**

I pari është njeriu hipokrit, ai që duket sikur beson dhe merr dukjen e muslimanit; ai nuk ngurron të futet në mëkat e as u shmanget veseve; ai i vesh qëllimisht gjëra false Profetit të Shenjtë. Po ta dinte populli që ai është hipokrit e gënjeshtar, nuk do pranonte asgjë prej tij dhe nuk do t'i miratonte ato që thotë ai.

Por këta të pacipë shiten sikur janë bashkëluftëtarë të Profetit dhe thonë se janë takuar me të, se kanë dëgjuar thënie prej tij dhe se kanë marrë dije prej tij. Njerëzit pranojnë çdo gjë që thonë ata, edhe pse Zoti i ka paralajmëruar shumë herë për hipokritët e ua ka numëruar një për një tiparet e tyre. Ata e vazhduan punën e tyre edhe pas Profetit të Shenjtë, bile u ngritën në pozitë nga prijësit e çoroditur[1619] dhe nga ata që joshin njerëzit drejt Ferrit me anë të gënjeshtrave e të shpifjeve. Në këtë mënyrë, këta njerëz erdhën në poste të larta e u bënë zotër të fatit të të tjerëve, gjë që e përdorën për të bërë pasuri përmes tyre. Zakonisht njerëzit janë në krah të sundimtarëve dhe jepen pas botës, me përjashtim të atyre që Zoti i ka marrë nën mbrojtje. Kjo është e para nga të katër kategoritë.

**Grupi i dytë: Ata që janë të gabuar**

Pastaj është personi që ka dëgjuar një thënie nga Profeti, po nuk e ka mbajtur mend ashtu si u tha, kështu që përpiqet ta plotësojë me imagjinatën e tij. Ai nuk gënjen qëllimisht, po e transmeton dhe e tregon thënien si e kujton, e vepron sipas saj, duke ngulur këmbë, se e ka dëgjuar nga vetë Profeti i Zotit. Po ta njihnin kujtesën e tij dhe t'i kuptonin ndryshimet e bëra në atë thënie, muslimanët nuk do t'i besonin një njeriu të tillë; por dhe ai vetë do të dorëzohej, po ta kuptonte që është në gabim.

---

[1619] Kalifët e mëparshëm dhe nëpunësit e tyre të korruptuar.

**Grupi i tretë: Ata që janë të painformuar**

Njeriu i tretë është ai që e ka dëgjuar Profetin e Shenjtë të urdhëronte lejimin e diçkaje, të cilën ai ua ka ndaluar më vonë njerëzve ta bëjnë, po pa e ditur ky njeri. I tillë është dhe ai që ka dëgjuar ndalimin e diçkaje nga Profeti i Shenjtë, po nuk ka dëgjuar më vonë lejimin e saj prej tij. Si rezultat, ky njeri mban mend traditën e shfuqizuar dhe nuk e njeh traditën shfuqizuese. Po ta dinte që ajo ishte shfuqizuar, do ta kishte hedhur poshtë edhe ai, e nëse muslimanët do ta dinin pasi t'ua thoshte ai, se ishte shfuqizuar, do ta kishin hedhur poshtë edhe ata.

**Grupi i katërt: Ata që transmetojnë në mënyrë korrekte**

Njeriu i katërt dhe i fundit është kush s'flet gënjeshtra kundër Zotit, as kundër Profetit të Shenjtë. Ai e urren mashtrimin nga frika e Zotit e respekti për Profetin e Tij, prandaj nuk bën gabime, por e mban në mendje me saktësi atë që ka dëgjuar nga Profeti dhe e tregon ashtu siç e ka dëgjuar, pa i shtuar gjë dhe pa i hequr gjë. Në qoftë se e ka dëgjuar traditën shfuqizuese, e mban mend e vepron sipas saj, e nëse e dëgjon traditën e shfuqizuar, nuk e pranon më. Ai di ta ndajë të veçantën[1620] nga e përgjithshmja[1621], njeh të përcaktuarën dhe të papërcaktuarën[1622] dhe i jep gjithçkaje vendin që i takon.

Zakonisht thëniet e Profetit të Shenjtë janë të veçanta ose të përgjithshme. Mund të ketë ndodhur që dikush t'i ketë dëgjuar, pa e ditur se ç' thotë Zoti me to apo ç'qëllim synonte Profeti i Shenjtë përmes tyre. Këto thënie dëgjuesi i mbart e gdhend në kujtesë, pa e ditur kuptimin e qëllimin e tyre të vërtetë apo arsyen, pse i ka thënë. Jo gjithë bashkëluftëtarët e Profetit të Zotit e kishin zakon t'i bënin pyetje dhe ta kërkonin domethënien e gjërave, prandaj dhe shpeshherë pritej të vinte dikush, ndo-një beduin apo i huaj, që ta pyeste, në mënyrë që të dëgjonin dhe ata. Por pozicioni im pranë tij ka qenë i veçantë, kështu që sa herë thoshte diçka, do ta pyesja për kuptimin e saj, për ta ngulitur pastaj në kujtesë.

Këto janë arsyet dhe shkaqet e ndryshimeve të njerëzve lidhur me traditat.

1620 Hadithi që ka vlerë në një kuadër të dhënë kohor e vendor apo që lidhet me raste apo persona të veçantë.

1621 Hadithe që janë destinuar të jenë ligje të përgjithshme të Islamit.

1622 Hadithe, domethënia e të cilave s'kuptohej lehtësisht nga njerëzit, dhe që, për këtë arsye, kanë nevojë për një kujdes të veçantë.

[I]Ky ishte Selim bin Kejs Hilali, një nga treguesit e traditave përmes Imam Aliut.

[II]Në këtë ligjëratë Imam Aliu i ka ndarë muhadithët në katër kategori. Kategoria e parë përmban njerëzit që e trillojnë traditën dhe pastaj ia atribuojnë Profetit të Shenjtë. Në fakt janë përgatitur mjaft hadithe, të cilave u është dhënë autorësia e tij e ky proces ka vijuar duke sjellë si rezultat daljen në dritë të një numri të madh traditash të reja. Ky është një fakt që nuk mund të mohohet, e nëse dikush e mohon, kjo bëhet jo nga dija apo mençuria, po për nevoja oratorie apo thjesht për polemikë. Kështu për shembull, Alam ul-Huda[1623] Sejjid Murteza pati një ballafaqim me dijetarët Sunni, ku provoi me argumente historike që traditat e treguara për meritat e bashkëluftëtarëve të mëdhenj janë falsifikuar e trilluar. Dijetarët Sunni preten-donin se s'ishte e mundur që dikush të guxonte të fliste gënjeshtra kundër Profetit të Shenjtë dhe të përgatiste vetë tradita për t'ia veshur atij. Atëhere Sejjid Murtezai përmendi këtë traditë të Profetit të Shenjtë:

Shumë gjëra false do më atribuohen pas vdekjes sime; po kushdo që flet gënjeshtra kundër meje e ka bërë gati vendin e tij në Skëterrë. (Bukhariu, Vol. 1, f. 38; vol. 2, f. 102; vol. 4, f. 207; vol. 8, f. 54; Muslimi, vol. 8, f. 229; Ebu Da'udi, vol. 3, ff. 319-320; Tirmidhiu, vol. 4, f. 254; vol. 5, ff. 35-36, 40, 199, 634; Ibn Maxheh, vol. 1, ff. 13-15).

"Në se e konsideroni këtë traditë si të vërtetë, atëhere do duhet që ju të pranoni që Profetit të Shenjtë i janë veshur gjëra false; e nëse e quani false, kjo do të provonte argumentin tonë".

Sidoqoftë këta ishin njerëz, zemrat e të cilëve ishin plot hipokrizi e që e kishin bërë zakon të përgatitnin vullnetarisht tradita, me qëllim që të krijonin vështirësi e konfuzion në fé, si dhe për të futur në rrugë të gabuar muslimanët me bindje ende të paformuara. Ata e bënin këtë punë në gjirin e tyre qysh kur ishte gjallë Profeti i Shenjtë; dhe, ashtu siç kishin qenë ato ditë - aktivë e të palodhur në përhapjen e ligësive e gënjeshtrave, nuk hoqën dorë nga shtrembërimi i mësimeve të Islamit e nga përpjekjet për shfytyrimin e tij dhe pas vdekjes së Profetit të Shenjtë. Sa kohë jetonte Profeti i Shenjtë, kishin frikë të përhershme se mos i demaskonte dhe turpëronte, po pas vdekjes së tij ata e bënin fare hapët punën e tyre prej hipokritësh, duke synuar që të arrinin qëllime të caktuara personale. Kështu, ata i veshën Profetit të Shenjtë thënie false, që njerëzit e thjeshtë i besonin, të bindur se çdo gjë që ata thoshin ishte e saktë dhe se gjërat që rrëfenin ata nuk viheshin në diskutim, falë statusit të tyre si sahabë të Profetit të Shenjtë. Njerëzve ua mbyllte gojën besimi se sahabët ishin që të gjithë korrektë, dhe kjo bëri që disa hipokritë të maskuar të qëndronin mbi çdo kritikë, pyetje, diskutim e

[1623] Titull që reflekton besueshmërinë në dijet dhe veprimet e një personi. Këtë titull e mbante Sajed Murtezai.

censurë. Për më tepër, veprimtaria e tyre e zellshme i bëri të vlefshëm e të rëndësishëm për strukturat qeverisëse të kohës, dhe kjo e bënte të domosdoshme që të flitej me guxim dhe kurajo kundër tyre. Pikërisht këtë kanë parasysh fjalët e Imam Aliut:

Ata … u ngritën në pozitë nga prijësit e çoroditur dhe nga ata që joshin njerëzit drejt Skëterrës me anë të mashtrimit e shpifjeve. Në këtë mënyrë këta njerëz er-dhën në poste të larta dhe u bënë zotër mbi fatin e të tjerëve.

Përveç shkatërrimit të Islamit, hipokritët synonin gjithashtu të mblidhnin pasuri. Këtë gjë ata mund ta bënin më mirë duke pretenduar se ishin muslimanë, prandaj dhe nuk donin ta hiqnin maskën e Islamit nga fytyrat e tyre e të vepronin fare hapur kundër tij. Për ta ishte më e përshtatshme t'i vazhdonin punët e tyre satanike nëpërmjet trillimit të traditave nën flamurin e Islamit, duke shkatërruar në këtë mënyrë thelbin e tij e duke mbjellur përçarje e konfuzion. Lidhur me këtë, Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar:

Kur u lanë të lirë, së bashku me ta u lanë të lira edhe gjëra të tjera. Njerëzit i kaluan ato në heshtje, ashtu siç heshtën dhe në lidhje me Islamin. Po ata e vazhduan punën e tyre minuese duke fabrikuar sajesat, për të cilat bën fjalë Imam Aliu. Në të vërtetë midis traditave ishin futur sasi të mëdha materiali të rremë nga njerëzit me bindje të gabuara, që synonin çoroditjen dhe shtrembërimin e pikëpamjeve dhe të besimeve, ndërkohë që disa syresh synonin t'u thurnin lavde grupeve të caktuara, me të cilët i bashkonin qëllime të tjera të kësaj bote.

Kur kjo periudhë mori fund dhe Mu'avia mori përsipër drejtimin e fesë dhe zaptoi fronin e autoritetit tokësor, ai themeloi një zyrë të posaçme për fabrikimin e traditave false dhe urdhëroi zyrtarët e saj të fabrikonin dhe popullarizonin tradita që përçmonin Ehli Bejtin dhe ngrinin në qiell Kalifin e Tretë e Umejjadët. Për këtë, ai caktoi shpërblime e dhurata të majme. Kështu në librin e traditave hynë një numër i madh thëniesh për personalitete të vetëshpallura. Ebu'l-Hasan Madaeni ka shkruar në librin e tij Kitab ul-Ihdas', cituar edhe nga Ibn Ebi'l-Hadidi:

Mu'avia u shkroi zyrtarëve të tij që të bënin vëmendje të posaçme për përkrahësit e Kalifit të Tretë e ithtarët e dashuruesit e tij, duke u dhënë pozita të larta, prioritete e ndere tërë atyre që tregonin tradita për meritat e cilësitë e tij. Ai duhej njoftuar për çdo gjë që tregohej, nga kushdo që të ishte, së bashku me emrin e tij, emrin e babait të tij e me emrin e tribusë, së cilës i përkiste. Këto urdhra u përmbushën me zell të veçantë. Mu'avia praktikoi për këta njerëz dhënien e shpërblimeve, rrobave, parave dhe tokave, kështu që u mblodhën shumë tradita për meritat e cilësitë e Uthmanit. ('Sherh', Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 2, f. 16).

Kur u shpërndanë an' e mbanë mbretërisë traditat e fabrikuara rreth meritave të Uthmanit, Mu'avia u shkroi prapë zyrtarëve të tij, që të kujdeseshin për t'u siguruar pozicion të mirë edhe kalifëve të tjerë të mëparshëm, përveç Imam Aliut:

"Sapo të merrni këtë urdhër, duhet t'u bëni thirrje njerëzve të përgatitin tra-

dita për cilësitë e sahabëve e të kalifëve të tjerë. Kini kujdes: Në qoftë se ndonjë musliman rrëfen për Ebu Turabin[1624] një traditë, ta zhvlerësoni duke përgatitur një traditë të ngjashme për shokët e Profetit. Kjo gjë më jep një kënaqësi e qetësi të madhe, dhe e dobëson pozitën e Ebu Turabit e të partizanëve të tij. Kjo është për ta më torturuese, sesa meritat dhe cilësitë e Kalifit të Tretë."

Kur iu lexuan popullit këto letra, u grumbullua një numër tepër i madh traditash, që mburrnin sahabët, që të gjitha të trilluara dhe pa asnjë të vërtetë. ('Sherh', Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 3, f. 16).

Lidhur me këtë, Ibn Urfa, i njohur me emrin Naftawejh, një muhadith e dijetar i shquar, ka shkruar:

Shumica e traditave false për meritat e bashkëluftëtarëve u fabrikuan gjatë ditëve të Mu'avies për të fituar pozitë në rrethin e tij. Dhe kjo, sepse Mu'avia mendonte që kështu turpëroheshin dhe poshtëroheshin Beni Hashimët.

Një gjë të këtillë e përmend dhe Ibn Ebi'l-Hadidi. Pas ligjërimit të fabrikimit të traditave, arrivistët gjetën një mjet për sigurimin e pozitës pranë mbretërve dhe fisnikëve, si dhe për të grumbulluar pasuri. Ghias bin Ibrahimi, për shembull, trilloi një traditë për fluturimin e pëllumbave, me qëllim që t'i pëlqente Mehdi bin Mensurit dhe të siguronte një post pranë tij. Ebu Sa'id Madaeni e të tjerë e bënë këtë praktikë mënyrë për fitimin e jetesës. Kulmi ishte kur Kiramiahu dhe disa nga Mutasavefa e shpallën si të ligjshëm trillimin e traditave që synonin parandalimin e mëkatimit e kthimin njerëzve drejt bindjes. Kjo bëri që traditat e kësaj natyre të sajoheshin fare hapur, meqë gjykohej se nuk binin aspak në kundërshtim me ligjin e moralin fetar. Zakonisht këtë punë e bënin ata që mbanin një dukje asketike e frike prej Zotit dhe që i kalonin netët duke u lutur, kurse ditët duke mbushur regjistrat me tradita false. Për numrin e këtyre traditave të sajuara, mund të na japë një ide fakti që nga 600 000 tradita Imam Bukhariu zgjodhi vetëm 2661, Muslimi mendoi si të përshtatshme për t'u zgjedhur vetëm 4000 nga 80 000, Ebu Da'udi zgjodhi 4800 nga 50 000 e Ahmed bin Hanbeli zgjodhi 30 000 nga 750 000 tradita. Por kur u studiuan këto zgjedhje, në to u konstatuan disa tradita që nuk mund t'i visheshin Profetit të Shenjtë në asnjë mënyrë. Si pasojë, te muslimanët u shfaq papritur një grup që, duke patur parasysh këto përmbledhje gjoja autoritative si dhe traditat e vërteta, i hedh poshtë të gjitha vlerat e qarta të traditave.

Grupi i dytë i treguesve të traditave janë ata që shpërfillin rastin apo kontekstin e tregojnë vend e pa vend lloj - lloj gjërash që u vijnë ndër mend. Kështu, Sahih ul-Bukhari tregon në kapitullin e titulluar 'Vajtimi i të vdekurit', se kur u plagos kalifi Umer, Suhejbi kishte shkuar tek ai duke qarë dhe Kalifi i paskej thënë:

O Suhejb, ti po qan për mua, por Profeti i Shenjtë ka thënë që i vdekuri ndëshkohet,

[1624] Imam Aliun.

në qoftë se njerëzit e tij e qajnë.

Kur ia treguan këtë gjë Aishes pasi vdiq kalifi, ajo tha: "Zoti e ndjeftë Umerin. I Dërguari i Zotit nuk ka thënë që vajtimi i të afërmit rrit ndëshkimin për të vdekurit. Ai s'e ka thënë as për të pafetë që u rritet ndëshkimi, kur i vajtojnë njerëzit e tyre!" Pastaj Aisheja tha që sipas Kur'anit[1625], askush nuk duhet të mbajë barrën e një tjetri, pra, si ishte e mundur që barra e atyre që qajnë, të bjerë mbi të vdekurin? Pastaj ajo citoi këtë ajet:

**"Asnjë mbajtës barre nuk do mbajë barrën e tjetërkujt."**

(Kur'ani, 6:164; 17:15; 35:18; 39:7; 53:38).

Gruaja e Profetit të Shenjtë, Aisheja, tregon se një herë Profeti i Shenjtë po kalonte pranë një gruaje të vdekur hebreje, që po e qanin familjarët e saj. Profeti i Shenjtë kishte thënë:

Njerëzit e saj po e qajnë, ndërkohë që ajo po ndëshkohet në varrin e saj.

Në grupin e tretë të treguesve të traditave është ai që ka dëgjuar nga Profeti i Shenjtë një traditë të shfuqizuar, por që nuk ka patur ende rast të dëgjojë dhe traditën shfuqizuese, që t'ua tregonte edhe të tjerëve. Shembull i traditës shfuqizuese është kjo thënie e Profetit të Shenjtë, ku përmendet edhe vetë tradita e shfuqizuar:

Unë nuk ju kam lejuar të vizitonit varret, por tani mund t'i vizitoni.

Këtu leja për të vizituar varret ka shfuqizuar urdhrin e mëparshëm për të njëjtën çështje. Natyrisht, ata që dëgjuan vetëm traditën e shfuqizuar vazhduan të veprojnë në pajtim me të.

Në grupin e katërt të treguesve të traditave bëjnë pjesë ata që janë krejt të vetëdijshëm për principet e drejtësisë, që zotërojnë intelekt e zgjuarsi, që e dinë rastin kur një traditë është shqiptuar për të parën herë, dhe që njohin po ashtu traditat e shfuqizuara e shfuqizuese, të veçantat dhe të përgjithshmet, të përkohshmet dhe absolutet. Ata s'e tolerojnë falsitetin e sajimin. Çdo gjë që ata dëgjonin, fiksohej në trurin e tyre për t'u përçuar besnikërisht te të tjerët. Janë ata, traditat e të cilëve janë thesari i çmueshëm i Islamit, të lira nga mashtrimi e falsifikimi e të denja për t'u besuar e për të vepruar në bazë të tyre. Formën e vërtetë të Islamit e paraqisin në mënyrë të veçantë koleksionet e traditave që sjellin personalitetet e besuara, si Imam Aliu e të tjerë, tradita që s'i kanë cenuar prerjet, shkurtimet, ndryshimet dhe modifikimet. Njerëzit mund të gjejnë bekimet e Profetit të Shenjtë në këto burime të dijes. Është vërtet paradoksale, që hadithet janë pranuar kryesisht nëpërmjet harixhitëve e armiqve të Profetit të Shenjtë e që shfaqet ngurrim dhe mosbesim sa herë që treguesi vjen nga vet familja e tij.

[1625] Kur'ani, 6:164.

## Ligjërata 211

***Lidhur me Madhështinë e Zotit dhe krijimin e Gjithësisë***

Me forcën e aftësinë e Tij krijuese të stërholluar, Zoti bëri sterénë e thatë e solide nga uji i oqeanit të pafund[1626], unik dhe gjithë shkulme dallgësh[1627]. Më tej, bëri prej tij shtresa dhe i ndau në shtatë qiej, pasi i la bashkë për një kohë. Dhe ata u bënë të qëndrueshëm e u fiksuan në kufijtë e caktuar e të urdhëruar prej Tij. Kështu e stisi Ai dheun në mes të ujit të thellë, blu dhe gjithandej rrethues[1628], që iu bind vullnetit të Tij, iu nënshtrua adhurimit ndaj Tij, dhe u qetua e pushoi së rrjedhuri, i frikësuar prej Pushtetit të Tij.

Dhe Ai krijoi edhe male të larta me shkëmbinj dhe gurë e maja që përpijnë retë, e i vuri në vende fikse e u dha qëndrueshmëri. Krerët e tyre humbisnin në ajri, ndërsa këmbët u treteshin në ujë. Kështu, ultësirat u zotëruan nga male me themele që rrë-njoseshin thellë në gji të dheut. Ai i bëri majat e tyre të larta e trupat e tyre krenare dhe i fiksoi si kolona mbajtëse të dheut[1629], duke i ngulur në të si fortesa e pyka vigane[1630]. Kjo e bëri dheun të qëndrueshëm pas gjithë atyre tronditjeve dhe përmbysjeve të faqes së tij, dhe kështu ai mori formën që ka sot e nuk mund të rrëshqasë së bashku me banorët e tij e të kridhet në thellësitë oqeanike apo të vithiset dhe të shpërbëhet në pjesët që e përbëjnë[1631].

I Lavdishëm është Ai, që i dha tokës qetësinë, e ngriti mbi furi të ujërave dhe e ngurtësoi mbi gjendjen ujore të periferive të saj. Me të Ai bëri djepin për qeniet e Tij, duke krijuar mbi masën vluese të gjirit[1632] të saj një cipë të fortë e

---

[1626] Shih komentet për gazin kozmik e materien primare.

[1627] Flitet për masën fillestare gjigande turbulente të materialit nebuloz, i cili pas Big Bengut (Shpërthimit të Madh, në Çastin Zero) karakterizohej nga ekspansioni dhe lëvizja tepër e trazuar (kaotike) shtjellore.

[1628] Vini re idenë e saktë për raportet e steresë me detet dhe oqeanet e globit tokësor, në një kohë që nuk kishte të dhëna të mjaftueshme gjeografike për të dhënë gjykime të tilla

[1629] Fjala është për vendin e lidhjet që kanë malet me procesin e driftit të pllakave kontinentale (lëvizja e kontinenteve).

[1630] Elemente që rritin fortësinë dhe qëndrueshmërinë e diçkaje.

[1631] Flitet për rolin e madh të maleve në frenimin e proceseve të erozionit dhe në kompensimin e humbjeve të ultësirave gjatë këtij procesi. Pa malet, një pjesë e mirë e dheut do rrëshqiste me të vërtetë në dete e oqeane dhe do të sedimentonte në tabanet e tyre.

[1632] Kjo tablo e ndërtimit të rruzullit tokësor në shtresa, sipas Imam Aliut, ku më e brendëshmja është një masë e shkrirë magme, mbi të cilën lundron cipa e pllakave kontinentale, pajtohet plotësisht me përfytyrimet dhe zbulimet e shkencës moderne. E njëjta mund të thuhet edhe për mekanizmin e ciklit

të qëndrueshme, që nuk lëviz, por qëndron e fiksuar mes ujrave të thella, pa u tretur në to. Erëra të forta tundin e shkundin oqeanin, duke ngritur prej tij ré të rënduara e duke mjelur prej tij ujin e shiut.

**"Nuk ka dyshim, në gjithë këtë ka mësim për atë që i trembet Zotit."**

(Kur'ani, 79:26).

## Ligjërata 212

*Lidhur me ata që përkrahin të drejtën*

O Zot, ai që dëgjon predikimin tonë të drejtë për të mbarën e fesë e të një jete tokësore pa vese e ligësira dhe që nuk e pranon, ndonëse e ka dëgjuar - në fakt nuk pranon përkrahjen Tënde dhe, në fakt, nuk ndihmon forcimin e fesë Tënde. Prandaj ne duam që Ti të bëhesh dëshmitari kundër tij, se Ti je më i Madhi i të gjithë dëshmitarëve; dhe ne kërkojmë që të dëshmojnë për ne kundër tij gjithë ata që populluan dheun Tënd dhe qiejt e Tu. Pas kësaj, vetëm Ti mund të kërkosh llogari për mëkatet e tij dhe të na bësh të mos ia kemi nevojën.

## Ligjërata 213

*Madhështia e Zotit dhe meritat e Profetit*

Lavdi pastë Ai që rri përtej çdo ngjashmërie me krijesat, që tejkalon fjalët e përshkruesve, që i shfaqet kujtdo që sheh mrekullitë e aftësive të Tij, që është i fshehur nga imagjinata e mendimtarëve përmes madhështisë së Lavdisë së Tij, që ka dije pa i fituar, pa i shtuar dhe pa i përftuar nga dikush tjetër, dhe që është rregulluesi i të gjitha gjërave pa menduar dhe pa medituar. Ai është i tillë që terri s'i prish punë e që nuk e ka nevojë dritën e ndriçuesit; nata nuk bie kurrë mbi Të dhe dita nuk i heq e nuk i shton asgjë. Kuptimi e dijet e Tij për gjërat nuk përftohet me anë të syve dhe nuk varet nga marrja e lajmeve.

hidrologjik të qarkullimit të masave ujore nga oqeani, në trajtën e avujve, në kontinente, në trajtën e rreshjeve, etj., që trajtohet në vijim.

**Pjesë e po asaj ligjërate për Profetin:**

Zoti e dërgoi Profetin me dritë dhe i dha përparësinë më të lartë në zgjedhje[1633]. Përmes tij, Ai bashkoi të ndarët, nënshtroi të dhunshmit, mposhti vështirësitë dhe sheshoi terrenin e ashpëruar; dhe kështu, ai largoi çoroditjen që kishte kapluar çdo gjë, më të djathtë e më të majtë.

## Ligjërata 214

*Fisnikëria e origjinës së Profetit*

Unë dëshmoj që Ai është i drejtë e bën drejtësi, e që Ai është arbitër dhe vendos[1634]. E po ashtu, dëshmoj se Muhammedi është shërbëtori i Tij, Profeti i Tij dhe më kryesori i krijesave të Tij. Sa herë e degëzonte linjën e pasardhësve, Zoti e ruante atë për degën më të mirë; asnjë njeri me vese s'ka qenë partner i tij, e asnjë i lig s'ka zbritur nga ajo degë.

Hapni sytë! Zoti ka caktuar për virtytet të përshtatshmit, për të vërtetën – shtyllat[1635] dhe për bindjen – mbrojtjen[1636]. Ju do ta gjeni ndihmën e Zotit në të gjitha çështjet e bindjes, e Ai do t'ju flasë me fjalë[1637] që i shkojnë qëndrueshmërisë së zemrave. Ai ka mjaft për ata që i kërkojnë sa u mjafton, Ai ka kurë për ata që duan kurim.

**Karakteristikat e prijësve të virtytshmëm**

O njerëz: Ata që zotërojnë dije të Zotit, u japin mbrojtje gjërave që Ai dëshiron të jenë të mbrojtura e bëjnë që të rrjedhin burimet e Tij[1638]. Ata e takojnë njëri-tjetrin miqësisht e përkujdesin dhembshurisht njëri-tjetrin. Ata pijnë ujë nga kupa etjeshuarëse e kthehen të ngopur nga oazet. Ata nuk ndikohen nga dyshimet e thashethemet nuk zënë vend ndër ta. Kështu e ka ngjizur Zoti natyrën e tyre: Me sjellje të mira dhe virtyte të hijshme. Prandaj e duan ata njëri-tjetrin e u pëlqen të rrinë me njëri-tjetrin. Ata janë të epërm në pozicion, si ato farat që janë përzgjedhur duke marrë disa e duke hedhur të tjerat. Kjo

[1633] Në serinë e profetëve që ishin dërguar në Tokë.

[1634] Midis së drejtës dhe së gabuarës.

[1635] Që shërbejnë për mbajtjen e saj.

[1636] Nga shmangiet.

[1637] Përmes profetëve të Tij.

[1638] Për të mirën e të tjerëve.

tëharrje u ka dhënë shquarje dhe kjo përzgjedhje i ka bërë të kulluar.

Tipare si këto meritojnë të vishen dhe cilësi si këto njerëzit i çmojnë. Ata duhet t'i druhen Ditës së Gjykimit përpara se të vijë, dhe duhet ta vlerësojnë vdekësinë dhe përkohësinë e qëndrimit në këtë botë, që nuk është, veçse ndalesë për në një vend tjetër. Bëni, pra, diçka për këtë kalim e për fazat e njohura të largimit nga kjo botë. I bekuar qoftë ai që ka virtyt në zemër, që i bindet kujt e prin, që i shmanget kujt e shtyn në rrënim, që i futet rrugës së sigurtë me udhëzimin e atij që jep dritë për të parë, që i bindet udhëheqësit që e prin e që nxiton drejt virtytit, përpara se të mbyllen dyert e tij, e që i mban hapur dyert e pendimit për t'u lëruar nga barra e mëkatit.

S'ka dyshim që ai ndodhet në rrugë të drejtë; se ai është udhëhequr në rrugë të drejtë.

## Ligjërata 215

***Lutja që thoshte më shpesh Imam Aliu***

Lëvduar qoftë Zoti që më mban ende në jetë, që nuk jam i pafuqi, as më janë ndotur venat me sëmundje, as më ka qortuar ashpër për punë të këqija, as më ka lënë pa pasardhës, as më ka lënë që të braktis fenë time, as të mos i bindem Atij, as të ndihem i huaj në besimin tim, as më ka cenuar në intelekt e as më ka ndëshkuar me mjerimin e njerëzve që jetuan përpara meje. Unë jam një skllav nën pushtetin Tënd e unë e fajësoj veten për teprim mbi vetveten. Ti m'i ke dhënë të gjitha arsyet dhe m'i ke sosur të gjitha shfajësimet, por prapë nuk Të shpjegohem dot. Unë s'kam fuqi të marr, vetëm në më dhënç Ti, dhe nuk mund t'i dredhoj humbjes, vetëm në më shpëtofsh Ti.

O Zoti im, më mbro, të mos ndihem varfanjak mes bollëkut[1639] Tënd, të mos çoroditem, me gjithë udhëheqjen Tënde, të mos e shpërfill Mbretërinë Tënde e të mos poshtërohem nën Autoritetin Tënd.

O Zoti im, bëma shpirtin të parën e gjërave të mira që do më marrësh dhe të parin amanet që më ke lënë në besë nga favoret e Tua.

O Zoti im! Kërkoj mbrojtjen Tënde të mos largohem nga Vullneti Yt, të mos revoltohem kundër fesë Tënde e të mos më prijnë dëshirat, në vend të principeve që burojnë nga Ti.

[1639] Të pasurive të mjeteve të jetesës për trupin dhe për shpirtin.

## Ligjërata 216

***Në betejën e Siffinit[1640], lidhur me të drejtat e ndërsjellta të sundimtarit e shtetasve të tij***

Kur më vuri në krye të punëve tuaja, Zoti krijoi një të drejtë time mbi ju, e kjo nënkupton edhe një të drejtë tuajën mbi mua. Të drejtat dhe detyrimet kanë kuptim tepër të gjerë, por rrethi i zbatimit të tyre është i ngushtë[1641]. Ato nuk lindin dot në favor të një personi, po të mos lindin të tjera kundër tij, dhe nuk lindin dot kundër një personi, veç në lindshin të tjera në favor të tij. Në se ka një të drejtë vetëm në favor të dikujt, pa patur barazpeshë të saj në një të drejtë tjetër, që do duhej krijuar kundër tij, kjo mund të ishte vetëm e drejta e Zotit[1642] mbi krijesat e Tij, që përshkon të gjitha dekretet e Tij e që Ai e krijon përmes Pushtetit të Tij dhe drejtësisë së Tij. E tillë është e drejta, sipas së cilës Ai kërkon të jetë i adhuruar nga krijesat e Veta, kundrejt zotimit për t'u dhënë shpërblime shumë më të larta sesa masa e mundit të tyre, në shenjë të mirësisë e të bujarisë që Ai mund t'u dëshmojë.

Pastaj Ai krijoi nga të drejtat e Tij të drejta të tjera, që ua dha njerëzve për të rregulluar marrëdhëniet midis tyre, duke i bërë këto të drejta po aq të rëndësishme sa të Tijat. Ai i bëri ato të ndërsjellta dhe balancuese të njëratjetrës dhe disa prej tyre i bëri të prodhojnë të drejta të tjera. Një pjesë nga ato janë të tilla që nuk mund të imponohen e të ekzistojnë, veçse si të dyanshme[1643]. Më e madhja prej tyre, që Zoti e ka bërë të detyrueshme, është e drejta e sundimtarit mbi subjektet dhe e drejta e subjekteve mbi sundimtarin. Ky është detyrim që Zoti ua ka vënë të dyja palëve. Ai e ka bërë atë[1644]

[1640] Në këtë ligjëratë trajtohen parimet bazë të së drejtës e detyrës, mënyra e realizimit të tyre në jetë, ndërsjellësia e detyrave e raportet që duhen ruajtur në këtë çështje, si dhe detyrimet e organizmave qeverisëse dhe detyrat e njeriut në raport me Zotin dhe fenë. Në të Imam Aliu i bën një kritikë të ashpër sahanlëpirjes e servilizmit dhe i këshillon njerëzit të mos i bëjnë lajka e të mos i vijnë pas qejfit klasës qeverisëse.

[1641] Po të synohet veprim i ndershëm e i drejtë.

[1642] Në asnjë mënyrë ajo nuk mund të jetë e drejtë e ndonjë prej krijesave të Tij.

[1643] Disa nga të drejtat e detyrat nuk mund të jenë të detyruara, veç në qoftë përmbushur në fillim detyra, nga e cila ato rrodhën, dhe në qoftë se është njohur nga të dyja palët karakteri i ndërsjelltë i tyre. Kjo do të thotë se po të mos përmbushë një person detyrimet e veta kundrejt të tjerëve, ai nuk mund ta përdorë kurrsesi të drejtën e tij për t'u kërkuar të tjerëve të përmbushin detyrat e tyre kundrejt tij.

[1644] Sigurisht, në rast se kjo e drejtë respektohet nga të dy krahët e në qoftë se kjo detyrë përmbushet nga të dyja palët.

bazë të respektit të njërës palë për tjetrën dhe nder për fenë e tyre. Mbajeni mend! Shtetasit nuk mund të lulëzojnë e të jenë të lumtur, po të mos jenë sundimtarët njerëzorë dhe të fuqishëm, dhe sundimtarët nuk mund të jenë të fuqishëm, të qëndrueshëm dhe të aftë për të praktikuar forma të mira qeverisjeje, po të mos kenë shtetas besnikë dhe të sinqertë.

Kur shtetasit përmbushin të drejtat e sundimtarit e sundimtari përmbush të drejtat e tyre, e drejta prodhon respekt të ndërsjelltë, rruga e fesë konsolidohet, themelet e drejtësisë zënë vend siç duhet dhe *Sunnet*i fiton autoritet e rëndësi.

Në këtë mënyrë kohët vijnë më të mira, arrihet vazhdimësia e një qeverisjeje të sigurtë e të qëndrueshme dhe armiqtë humbasin e zhgënjehen në synimet e tyre. Por nëse shtetasit fillojnë e i hipin në qafë sundimtarit, apo ky i fundit bëhet i padrejtë ndaj subjekteve të tij, atëhere në çdo fjalë dhe mendim të tyre nisin e mbijnë kundërvënie e dallime, në format e qeverimit shfaqen shenja dhune e tiranie, në fé depërtojnë praktika djallëzore dhe rrugët e e *Sunnet*it braktisen. Pastaj gjithçka kontrollohet nga pasionet, porositë e Islamit harrohen e përbuzen, sëmundjet e shpirtit shumohen e s'ka më ngurrim as për shkeljen e të drejtave të mëdha, e as për kryerjen e fajeve të mëdha. Vjen një kohë kur i virtytshmi poshtërohet, kurse vesi dhe amoralja nderohen. Në këtë mënyrë, afrohet çasti kur Zoti shpagohet dhe i godet njerëzit me ndëshkime të rënda.

Prandaj këshilloni njëri-tjetrin[1645] dhe bashkëpunoni me njëri-tjetrin. Sado i etuar që të jetë një person për të siguruar kënaqësinë e Zotit dhe sado të përpiqet me të gjitha forcat për një gjë të tillë, ai nuk mund ta shlyejë dot detyrimin për bindje ndaj Tij në masën që i detyrohet realisht; është e drejtë e detyrueshme e Zotit mbi njerëzit, që ata ta këshillojnë njëri-tjetrin[1646] me të gjitha aftësitë dhe sinqeritetin e tyre dhe të bashkëveprojnë me njëri-tjetrin, në mënyrë që mes tyre të vendoset e mbretërojë e vërteta. Asnjë njeri, sado i lartë që të jetë pozicioni i tij në çështje të së vërtetës dhe sado të shquara të jenë meritat e tij në fé, nuk mund të qëndrojë jashtë bashkëpunimit në raport me detyrimet që i ka vënë Zoti. Dhe, asnjë njeri, sado i parëndësishëm të shihet nga të tjerët dhe sado i përunjur të duket, nuk është i përjashtuar nga

[1645] Për plotësimin e detyrimeve tuaja.

[1646] Për vepra të mira dhe mendime fisnike, si dhe për të bindur e për ta ndihmuar njëri-tjetrin, që secili të mundë të plotësojë detyrat e tij.

bashkëpunimi apo oferta për bashkëpunim në këtë çështje.

Me këtë rast një nga bashkëluftëtarët e Imam Aliut mbajti një fjalim të gjatë, ku i bënte lavdërime të shumta e përpiqej të nxirrte në pah përfilljen e bindje e tij të vazhdueshme ndaj tij. Imam Aliu iu përgjigj:

Në qoftë se një njeri e gjykon të lartë lavdinë e Zotit dhe beson me zemër në pozicionin e Tij suprem, ai ka të drejtë t'i shikojë të gjitha gjërat e tjera si të vogla, nisur pikërisht nga madhështia e Lavdisë dhe e pozicionit të Zotit. Ai ndër të tillët, që Zoti e bekoi me mirësi e favore më të mëdha, i ka dhe detyrimet më të mëdha. Kjo, sepse mirësia e Zotit ndaj një njeriu nuk rritet, pa rritur të drejtat e Tij mbi të.

Në vështrimin e njerëzve të virtytshëm, pozicioni më i përçmuar për një sundimtar arrihet kur ky u jep shkas të mendojnë se i pëlqen lavdia e se është krenaria e tij ajo që është në themel të punës së tij. Unë e urrej me tërë fuqinë e urrejtjes sime mundësinë që thellë në veten tuaj të keni dyshimin se i dua lëvdatat e se kënaqem kur dëgjoj, si më mburrin. Për hir të Zotit! unë s'jam i këtillë. Po të më pëlqente të më mbanin për të tillë, këtë ves do ta kisha flakur tej në shkëmbim të përulësisë para Zotit e nuk do pranoja kurrsesi madhështi e lavdërime, sepse këto karakteristika janë vetëm të Atij. Në përgjithësi njerëzve u pëlqen të lëvdohen pas një vepre të mirë; por mua nuk ka se ç'më duhen mburrjet e bujshme për detyrimet që kam shlyer ndaj Zotit dhe ndaj jush, për shkak të frikës që kam për detyrat që s'i kam bërë akoma, si dhe për vendimet që kam marrë, ngaqë s'i shmangia dot; dhe mos m'u drejtoni mua siç u drejtohet diktatorëve.

Mos m'u largoni siç u duhet larguar njerëzve të pasioneve, dhe mos më lajkatoni e mos u druani se ua marr për keq, po të më thuhen gjëra të vërteta; sepse njeriu që ndihet keq kur i thuhet e vërteta ose kur i ngrihen probleme të së drejtës, e ka më vështirë të veprojë mbi bazën e tyre. Prandaj mos ngurroni të thoni një të vërtetë e të ngrini një problem drejtësie, sepse unë nuk e mbaj veten për të pagabueshëm[1]. Edhe unë s'u shpëtoj dot gabimeve në punët e mia, po Zoti më ndihmon të mos gaboj, sepse Ai ka mbi mendjen time më shumë kontroll sesa ç'kam unë mbi të. Sigurisht, unë dhe ju jemi skllevër dhe robër të Zotit dhe nuk ka Zot tjetër, përveçse Ai. Ai na zotëron, e ne nuk jemi as zotër të vetes. Ai na ktheu nga për ku ishim nisur, e kështu na solli lulëzim dhe dije. Ai e zëvendësoi çoroditjen tonë me udhëheqje dhe na dha shikim pas verbërisë.

---

[1]Që pafajësia e engjëjve është e ndryshme nga pafajësia e njerëzve, kjo nuk ka nevojë

të diskutohet shumë. Pafajësia e engjëjve nënkupton që atyre u mungon impulsi i mëkatit, kurse pafajësia e njeriut nënkupton që, megjithëse ai ka dobësi dhe pasione njerëzore, ai, prapëseprapë, zotëron një fuqi të veçantë për t'i rezistuar mëkatit e nuk mposhtet për t'iu futur rrugës së tij. Pikërisht kjo aftësi quhet pafajësi dhe pikërisht kjo pafajësi e pengon lindjen e pasioneve dhe të impulseve personale. Thënia e Imam Aliut se ai nuk e quante veten të pagabueshëm, i referohet asaj që përcaktohet nga arsyeja dhe pasionet njerëzore, kurse thënia tjetër që Zoti e ndihmonte të shmangte gabimet, ka të bëjë me pafajësinë. I njëjti konstatim gjendet në Kur'an në fjalët e Profetit Jusuf:

> **"Unë nuk e shfajësoj veten time[1647], se vetja priret te e keqja, përveç kur mëshiron Zoti im. Sepse Zoti im është Falësi e Mëshiruesi."**

(Kur'ani, 12:53).

Natyrisht, pjesa e parë e këtij vargu nuk mund të përdoret si argument kundër pafajësisë së tij, me pretekstin se pasohet nga një shprehje përjashtuese. Për të njëjtën arsye, pjesa e parë e shprehjes së Imam Aliut nuk mund të përdoret si argument kundër pafajësisë së tij, për shkak të fjalisë përjashtuese, '... por Zoti më ndihmon në shmangien e gabimeve', që e pason, përndryshe do duhej hedhur poshtë dhe pafajësia e vet Profetit të Zotit. Nga ana tjetër, fjalia e fundit e kësaj ligjërate nuk duhet marrë në kuptimin që përpara shpalljes së Profetësimit, Imam Aliu ka qenë nën ndikimin e besimeve paraislamike, apo që mund të ketë qenë dhe ai në terr dhe çoroditje, ashtu si kanë qenë paganët dhe idhuj-tarët e tjerë. Është fakt i njohur nga të gjithë që Profeti i Shenjtë e mori Imam Aliun pranë vetes qysh kur ky ishte ende foshnjë dhe ka qenë pikërisht efekti i mësimeve dhe i edukatës së marrë prej tij, ai që e mbroi nga të gjitha rreziqet e lartpërmendura. Pra, s'mund të imagjinohet që ai, i cili kishte ecur pas gjurmëve të Profetit të Shenjtë qysh kur ishte fëmijë, do mund të dilte jashtë udhës së Zotit, qoftë dhe për një moment të vetëm. Lidhur me këtë Mes'udi ka shkruar:

> Imam Aliu nuk ka besuar asnjëherë të vetme në zot tjetër, përveç Zotit, që të mund të shtrohet çështja e pranimit të Islamit nga ana e tij. Në fakt ai e ndoqi pas Profetin e Shenjtë në të gjitha veprimet e tij dhe u fut praktikisht në të gjitha të fshehtat e tij; dhe ai e arriti pjekurinë e tij pikërisht në këto kushte. (*Muruxh udh-Dheheb*, Vol. 2, f. 3).

Sa për shprehjen tjetër, lidhur me kthimin e çoroditjes në udhëheqje e dhënien e shikimit pas verbërisë, ajo u adresohet atyre, të cilëve Imam Aliu ua drejtoi këtë fjalim. Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan lidhur me këtë:

> Këtu nuk është fjala për vet atë[1648], sepse ai nuk ka qenë kurrë pagan e i pafé, që e ka pranuar Islamin në një kohë të mëvonshme; këto fjalë janë për grupin e njerëzve, të cilëve u drejtohej. ('Sherh', nga Ibn Ebi'l-Hadid, Vol. 3, f. 36).

---

[1647] Duke thënë që ...

[1648] Imam Aliun.

## Ligjërata 217

***Lidhur me padrejtësitë e Kurejshëve***

O Zoti im, të lutem e të përgjërohem që të ma marrësh hakun mbi Kureishët, sepse ata e përçanë fisin tim, e hidhëruan fatin tim e u bënë bashkë në kundërshtimin e një të drejte që më takon mua më tepër se kujtdo tjetri. Më thonë se është mirë, në qoftë se e marr të drejtën time, por dhe nëqoftëse nuk e marr, prapë është mirë, dhe se, o duhet që ta duroj humbjen, ose të vras veten me trishtimin e saj. Shikoj rreth e qark e nuk gjej njeri të më mbrojë, as të më dalë krah e të më japë një ndihmë, përveç familjes time. E u përmbajta nga hedhja e saj në dhunë e vrasje[1649] dhe i mbylla sytë e s'pashë, pavarësisht nga balta që më hodhën. E gëlltita fyerjen, ndonëse po më mbyste dëshpërimi, dhe i durova kthetrat e zemërimit, ndonëse ishin më të hidhura se kolocinthi e më të helmëta se kafshimi i thikave.

Shënim i Sejjid Raziut: Ky fjalim i Prijësit të Besimtarëve është paraqitur tashmë në një ligjëratë të mëparshme. Tani përsëritet për shkak të ndryshimeve në versione.

## Ligjërata 218

***Pjesë e së njëjtës ligjëratë lidhur me ata[1650] që u nisën për në Basra për të luftuar kundër Imam Aliut***

Ata mësynë mbi nëpunësit e mi e mbi rojet e thesarit publik, që është ende nën kontrollin tim, dhe u vërsulën mbi popullin e Egjiptit, që më bindej dhe ishte aleati im. Ata mbollën tek njerëzit farën e përçarjes, ushqyen mëritë e një pjese të tyre ndaj meje dhe masakruan pasuesit e mi. Një numër prej tyre i vranë tradhtisht, kurse të tjerët zhveshën shpatat dhe luftuan kundër tyre, deri sa Zoti i pranoi pranë Vetes si martirë të së vërtetës.

[1649] Me raportin ekzistues të forcave, Imam Aliu e kishte të qartë që Ehl-i Beiti e përkrahësit e tij do vriteshin e masakroheshin, nëse vendoste të luftonte për të drejtën e tij. Por Ehl-i Beiti ishte për të shumë më i rëndësishëm sesa e drejta e tij. Kjo ishte arsyeja që iu shmang luftës, veç faktit që kjo do çonte në një lufë vëllavrasëse, e cila nuk mund të mos shkaktonte dëmtimin e interesave e të drejtave të krejt Islamit, sidomos në gjendjen e krijuar pas vdekjes së Profetit të Shenjtë.

[1650] Fjala është për Talhain dhe Zubeirin (shiko edhe më poshtë).

### *Ligjërata 219*

***Kur Imam Aliu kaloi pranë kufomave të Talhait dhe Abdur-Rahman bin Utbe bin Usejdit, që u vranë që të dy në betejën e Xhemelit, tha:***

Ebu Muhammedi[1651] qëndron shtrirë këtu, larg vendit dhe familjes së tij. Për Allah, nuk e kam dashur që Kureishët të shtriheshin të vrarë në këtë mënyrë, nën mëshirën e diellit e të yjeve. Unë e mora shpagimin nga pasardhësit e Abd Munafit[1652], kurse prijësit e Beni Xhumehut[I] më shpëtuan. Shpatullat e tyre nuk ishin të përshtatshme për barrën që morën përsipër, prandaj dhe u thyen përpara se ta çonin atje ku synonin.

[I]Një pjesë e Beni Xhumehut ishte në krah të Aishesë në Betejën e Xhemelit, po prijësit e personat më me ndikim të këtij klani u larguan nga fusha e betejës. Disa prej tyre ishin: Abdullah el-Tavil bin Safvani, Jahja bin Hakimi, Amir ibn Mes'udi dhe Ejjub ibn Habibi. Nga ky grup u vranë vetëm dy persona.

### Ligjërata 220

*Lidhur me cilësitë e njeriut të përkushtuar*

Ai[1653] i mbajti gjallë mendjen e dijet e tij dhe i vrau dëshirat e zemrës së tij, deri sa trupi iu bë thatim e i përvuajtur, pesha i firoi dhe për të flakëroi një dritë e shkëlqyer, e cila i ndriçoi rrugën drejt së drejtës. Dyer të ndryshme e shpunë njëra pas tjetrës drejt portës së sigurisë e shpëtimit, e përmes tyre erdhi në vendin e qëndrimit të tij të përhershëm[1654]. Dhe kështu, këmbët e tij, që i kishin dhënë drejtpeshim, u rrënjëzuan në vend të sigurtë e të patundur; sepse ai e kishte mbushur zemrën plot vepra të mira dhe e kishte gëzuar me to Zotin e tij.

[1651] Talhai.

[1652] Kureishët, për gjithçka që ata kishin bërë kundër Imam Aliut.

[1653] Besimtari.

[1654] Në Parajsë.

## Ligjërata 221[1655]

*Imam Aliu recitoi ajetin[I]:*

**"Gara për teprim ua merr mendtë fare, pastaj vini në varreza."**

(Kur'ani, 102:1-2).

Pastaj tha:

Sa i largët[1656] është për ta ky qëllim i tyre, sa e pafatë është puna e tyre e sa shpërfillës[1657] janë këta shtegtarë! Ata nuk morën mësim nga gjërat plot mësime, por kërkuan e rrëmuan atje ku s'duhej. Mos vallë duhet mburrur me kufomat e etërve e të numërohen të vdekurit për t'u mburrur me shumësinë e tyre? Apo përpiqen t'u japin jetë trupave pa shpirt dhe t'i gjallërojnë lëvizjet që kanë ngrirë tashmë? A nuk duhen parë si mësim, në radhë të parë, e jo të bëhen shkas për t'u mburrur? Sepse i përshtaten më shumë frymëzimit të përvuajtjes sesa qenies kryelartë.

Por ata u dhanë përherë e më shumë pas këtyre gjërave e kështu u futën thellë e më thellë në kotësi e injorancë[1658]. Po të kishin pyetur për ta shtëpitë e shkatërruara dhe kopshtet e lëna shkretë[1659], do duhej të pranonin që gjiri i dheut i kishte pritur si të pafé e të paditur, ashtu si shkonin drejt tij edhe ata vetë. Edhe ju shkelni mbi kafkat e tyre e ngrini ndërtime mbi esh-

[1655] Në periudhën paraislame adhurimi i stërgjyshërve ishte zakon shumë i përhapur në të tërë kombet e fiset. Mbretërit e mëdhenj, tiranët, filozofët, gratë e bukura apo edhe këngëtarët ngriheshin në piedestalin e perëndive. Kështu, panteonit të populluar të zotave u shtoheshin paprerë zota të rinj. Në ato raste kur nuk mund të veprohej kështu, njerëzit mburrnin kryetarët e familjeve, të tribuve e të fiseve të tyre, duke ngritur në qiell me këngë e balada veprat e tyre e duke paguar rapsodë për t'i përjetësuar në këtë mënyrë. Shpesh herë fise të ndryshme takoheshin me njëri-tjetrin për t'iu mburrur njëri-tjetrit me bëmat e paraardhësve të tyre. Këto takime njiheshin me emrin 'Mufakhirah' e mbaronin zakonisht me grindje e përleshje. Profeti i Shenjtë ishte munduar shumë herë ta ndalonte një praktikë të tillë, i mbështetur edhe në Librin e Shenjtë. Imam Aliu tërheq vëmendjen për kotësinë e pathemelinë e mburrjeve të tilla, duke u nisur nga një varg i tij. Ky fjalim i tij përshkohet nga nota të trishtueshme, por t'i hap sytë dhe të detyron të reflektosh se sa të kota e të pavlera janë lavditë e atyre, të cilëve duam aq shumë që t'u ngjajmë.

[1656] Nga bërja realitet.

[1657] Duke u mburrur me të vdekurit e tyre, ata harrojnë vetë vdekjen dhe nuk përfillin mësimet që ajo i jep vazhdimisht historisë dhe njerëzimit.

[1658] Në vend që njerëzit të përmirësonin veten dhe mendjen e tyre përmes përvojave të të parëve të tyre, ata filluan të jetojnë e të fitojnë siguri në këtë jetë duke u krenuar e mburrur me meritat e stërgjyshërve të tyre. Kjo e fut njeriun në një jetë boshe dhe e lë një injorant të pashpresë.

[1659] Po të interesoheshin imtësisht për faktet jetësore të këtyre njerëzve (të paraardhësve, me të cilët njerëzit e sotëm krenohen).

trat e tyre, kullotni ç'kanë lënë ata e banoni shtëpitë që lanë shkretë ata. Vetë ditët që ju mbeten[1660] derdhin lot për ju dhe vajtojnë për padijen dhe budallallëkun tuaj.

Ata u nisën përpara jush, e arritën destinacionin dhe jua hapën rrugën. Dikur kishin vende të nderuara dhe ishin plot krenari. Disa nga ata ishin mbretër e njerëz të fuqishëm, po tani janë futur të tërë në gropë, në thellësitë e Barzakh-ut[1661], aty ku dheu i ka vënë poshtë e majmet me mishin e tyre e dehet me gjakun e tyre. Rrinë shtrirë, pa jetë e të palëvizshëm në zbrazëtirën e varreve, dhe s'i sheh dot njeri në misterin e ekzistencës së tyre. Afrimi i rreziqeve nuk i frikëson dhe pavolia e rrethanave nuk i dëshpëron. S'e vrasin më mendjen për tërmete, as shqetësohen nga afrimi i tufaneve. Ata kanë ikur e s'kthehen më mbrapsht. Janë, por nuk i sheh dot njeri. Dikur ishin të bashkuar, tani janë të ndarë. Dikur ishin miq të njëri-tjetrit, tani rrinë mënjanë njëri-tjetrit.

Nuk është gjatësia e kohës, as largësia e vendit që i kanë bërë shpërfillës ndaj rrethanave e që i heshtën këto shtëpi. Po kthyen kupën e vdekjes, që ua mbushi gojën me memecllëk, e që e shndërroi dëgjimin në shurdhëri dhe lëvizshmërinë në palëvizshmëri. Duket sikur kanë rënë në një gjumë të thellë e të rëndë. Fqinjësia nuk u jep më dhembshuri për njëri-tjetrin dhe miqësia nuk i bën më të paduruar për takime. Janë këputur lidhjet, në të cilat njohën njëri-tjetrin, dhe janë bërë copë e thërrime marrëdhëniet e dashurive të tyre. Tani secili prej tyre është i vetmuar, ndonëse në grup me të tjerët, dhe gjithsecili është i huaj për tjetrin, edhe pse dikur ishin miq dhe farefis. Ata janë të pavetëdijshëm për mëngjesin pas natës dhe për mbrëmjen pas dritës së diellit. Për ta[II] është bërë e përjetshme nata apo dita, kur u nisën nga kjo botë. Pas saj panë tmerret e botës tjetër, shumë më ngjethëse se ç'druanin, dhe u bënë vetë dëshmitarë që sinjalet e saj kishin qenë shumë më serioze e të dukshme, nga sa kishin menduar. Vendet e premtuara për shpërblim dhe ndëshkim[1662] paskeshin qenë me ngjyra shumë më të forta se ç'mund ta përfytyronte mendja njerëzore. Po të kishin qenë të aftë të flisnin, ata prapë nuk do mund të gjenin fjalë për të treguar ato që kanë parë me sy.

Tashmë u janë fshirë gjurmët dhe për ta nuk vijnë më lajme; por sytë që dinë të nxjerrin mësim, i shohin, dhe veshët që i kuptojnë gjërat, i dëgjojnë

[1660] Që ju ndajnë nga ata që ikën përpara jush.

[1661] Koha që ndan vdekjen nga ringjallja.

[1662] Fjala është për Parajsën dhe Skëterrën.

tek flasin pa shqiptuar asnjë fjalë. Thonë se fytyrat e tyre të hijshme ngjallin lemeri dhe trupat e tyre, dikur elegantë, janë shkatërruar e zhgërryer e ngjyer në baltë. "Tani qefinët na janë rreckosur dhe brinjët na vriten pas plisave të dheut. Na ka gëlltitur brendësia e varrit e midis nesh është ngulur ankthi dhe e panjohura. Strehët tona të heshtura janë shembur e rrënuar mbi ne. Ka marrë fund bukuria e trupave tanë. Tiparet tona, që i njihnit dikur aq mirë, tani janë shfytyruar. S'po i duket fundi këtij qendrimi të gjatë në këto vende të huaja, dhe ne s'po gjejmë ende qetësim për dhembjet tona, as shpëtim prej anktheve tona".

Kjo është gjendja e tyre tani, me veshët të shurdhuar e të vulosur nga balta, me sytë të zgavruar nga krimbat e të mbushur me pluhur, me gjuhët, dikur aq shprehëse, tashmë të tretura e të bëra grimca të dheut, me zemrat, dikur të pagjuma e të palodhura, tashmë të ndalura e qetuara në gjokset e tyre, me gjymtyrët që u janë kalbëzyer e denatyruar e që kanë marrë rrugën e zbërthimit e të shpërbërjes, me kurmet që shtrihen të pafuqishme e pa një dorë që t'i ndihmojë apo një zemër që të pikëllohet për ta; e nëse do mundeshit t'i përfytyronit me mendjen tuaj në këtë gjendje apo do mundnit të largonit prej saj perden që i mban fshehur prej jush, do gjenit helm në zemrat e tyre dhe do shihnit pisllëk në sytë e tyre.

I vetmi trishtim i tyre i tanishëm vjen ngaqë nuk munden e s'kanë fuqi që ta ndryshojnë gjendjen e tyre, e kjo brengë s'mund të qetësohet, kurrsesi. Sa shumë ka gëlltitur ky dhé, trupa plot madhështi e prestigj dhe bukuri marramendëse, që gëzonin kënaqësi të shumta e nanuriseshin në nderime, sa ishin në këtë botë; jepeshin pas gëzimeve edhe në momente pikëllimi, se kur i kaplonte mjerimi, kërkonin strehim tek ngushëllimet e kënaqësive dhe dëfrimeve të kësaj jete; qeshnin me botën, por bota i përqeshte për jetën e tyre në harrim. Dhe erdhi koha që ajo i shtypi si të ishin gjemba, ditët ua vyshkën gjallërinë dhe ua shuan energjinë e vdekja nisi t'i shihte në dritën e syrit. Pastaj erdhi pikëllimi, të cilit s'ia dinin dikur as emrin, dhe ia behën sëmundjet në vend të shëndetit që kishin më parë.

Atëhere iu kthyen gjërave që mjekët ua bënë pjesë të jetës: Uljes së etheve me kompresa të ftohta dhe mjekimit të të ftohtit me anë të të ngrohtit; por gjërat e ftohta nuk bënë gjë tjetër, veçse e rënduan ethen, e po kështu, gjërat e ngrohta s'bënë gjë tjetër, veçse e rritën të ftohtët. Trupi i tyre nuk mundi të shëndoshej më, sëmundja e tyre u shtua e rëndua, deri sa mjekët u ndien të pafuqishëm. Shërbëtorëve u vinte ndoht prej tyre dhe vetë njerëzit e tyre pështiroseshin kur tregonin për ta, u dredhonin pyetjeve që u bënin për ta e bëheshin nervozë para tyre, duke i nxjerrë rrenat njëri-tjetrit, sa herë që u duhej t'u fshihnin lajme serioze. Di-

kush do t'u thoshte,'Gjendja juaj mbetet e pandryshuar', dhe do t'i nanuriste me shpresa të kota për shërimin e tyre, kurse dikush tjetër do t'u këshillonte kurajo, duke u kujtuar se këtë fatkeqësi e kanë kaluar të gjithë brezat përpara tyre.

E kështu, bëhen gati për t'u ndarë nga kjo botë dhe për t'i lënë të dashurit e tyre në këtë gjendje - kur u mbahet fryma në mënyrë të frikshme, humbin vetëdijen dhe gjuha u thahet dhe u ngrin në gojë. Tani do mund t'u përgjigjeshin shumë pyetjeve të rëndësishme, po të mundeshin të shqiptonin fjalë gjuhët dhe buzët e tyre. I dëgjojnë zërat që ua do zemra, po s'mund të reagojnë dot ndaj tyre dhe mbeten ashtu, pa lëvizur, sikur të ishin të shurdhët, qofshin këta zëra të më të mëdhenjve, për të cilët kishin patur gjithmonë nderim, apo të më të rinjve, të përkëdhelurve të tyre të dikurshëm.

S'ka dyshim që mundimet e vdekjes janë tepër të frikshme për t'u përshkruar e vlerësuar nga zemrat e njerëzve të kësaj bote.

---

[I]Historia e zbritjes së këtij vargu lidhet me faktin që klanet e Beni Abd-Munafit dhe Beni Sahmit filluan t'i mburreshin njëri-tjetrit për bollëkun e pasurive të tyre dhe për numrin e njerëzve të tyre. Për ta rritur dhe më shumë këtë numër, secili prej tyre filloi të përfshinte në të edhe të vdekurit e tij; nisur nga kjo u bë zbulesa e këtij vargu me kuptimin që sasia e pasurive dhe avantazhi numerik i ka bërë njerëzit të harrojnë kaq shumë, saqë bashkë me të gjallët numërojnë dhe të vdekurit. Një interpretim tjetër i këtij verseti është ky: Bollëku i pasurive e i pasardhësve i ka bërë njerëzit të harrojnë, deri sa varri u rikujton përsëri çdo gjë. Ligjërata e Imam Aliut i referohet kuptimit të parë.

[II]Kjo do të thotë që për atë që vdes ditën, do të jetë gjithmonë ditë, kurse për atë që vdes natën, errësira e saj s'ka për t'u shpërndarë kurrë, për faktin se ata janë në një vend ku nuk sheh më rrotullim të hënës dhe të diellit e as zëvendësim të natës me ditën. I njëjti kuptim është shprehur nga një poet si më poshtë:

*Është folur për një ditë, që nuk do ta ketë më natën vazhdim,*
*E për një natë që s'do sjellë agim, po vetëm terrin pa mbarim.*

## Ligjërata 222

***Mbajtur pasi recitoi vargun:***

**"As tregtia e as shitblerja s'ua heq mendjen nga kujtimi i Zotit, nga adhurimi i paprerë dhe nga pagimi i taksës për të varfrit; ata i frikësohen ditës kur zemrat e sytë e tyre do dridhen nga ankthi."**

(Kur'ani, 24:37).

Sigurisht, Zoti i Lavdishëm e ka bërë dritë për zemrat Kujtimin e Tij. Me të ato dëgjojnë, ndonëse ishin shurdhe, me të ato shikojnë, ndonëse ishin të verbra dhe me të nënshtrohen e binden, ndonëse kishin qenë kryeneçe.

Në gjithë epokat e kohët pa profetë, ka patur gjithmonë njerëz që Zoti i ka njohur me dije për krijimin dhe i ka mësuar të shikojnë Sekretet e Dritën Hyjnore nëpërmjet meditimit të thellë e këmbëngulës. Kështu, ata u bënë pika orientimi në këtë botë egërsie. Veshët, sytë dhe zemrat e tyre përherë të zgjuara e të informuara, e ruajnë të gjallë kujtimin e ditëve të Zotit dhe ndihmojnë që ta ndiejnë edhe të tjerët frikën ndaj Tij. Ata lavdërojnë për udhën e zgjedhur këdo që zgjedh një rrugë të mesme, duke i dhënë lajmin e mirë e të gëzuar të shpëtimit. Ata qortojnë për udhën e zgjedhur këdo që shmanget majtas e djathtas, duke i folur për rrënimin dhe shpagimin. Ata janë fanarë për këto kohë barbare dhe prijnë midis errësirës së dyshimit e ngurrimit në rrugën e duhur.

Këta njerëz i janë përkushtuar Zotit e kujtimit të Tij, sepse i tillë është misioni i tyre në këtë jetë. Prej tij s'i heq dot as tregtia dhe pasuria, dhe as punët e tjera të kësaj bote. Ky është kuptimi dhe përmbajtja e të gjithë jetës së tyre. Ata flasin fjalë e paralajmërime të qarta për veshët e atyre që harruan detyrat ndaj Zotit e njeriut e që kryen gjëra që Zoti i ndaloi të bëheshin; ata u thonë të tjerëve, ashtu si dhe vetvetes, që të bëjnë drejtësi, dhe i ndalin të tjerët, ashtu si dhe vetveten, që të bëjnë gjëra të paligjshme. Duket sikur ata e kanë përfunduar endjen e tyre në këtë botë për në tjetrën dhe sikur kanë parë me sytë e tyre se ç'ndodh atje matanë. Ata kanë njohje të gjithçkaje të pasvdekjes, sikur të kishin ndenjur vërtet gjatë në të, deri në ringjallje, dhe sikur Dita e Gjyqit të Fundit t'i kishte plotësuar vërtet premtimet e saj për ta. E kështu u tret nga sytë e tyre perdja që i pengon të zakonshmit të shikojnë; dhe ata panë atë që s'e shihnin dot të tjerët, e dëgjuan atë që s'mund ta dëgjonin të vdekshmit e tjerë.

Shikojini me sytë e mendjes, nëse mundeni, tek janë në vendet e tyre të nderuara dhe në pozicionin e tyre të mirënjohur, tek kanë hapur regjistrat e punëve të tyre dhe bëhen gati të japin llogari për gjërat e vogla e të mëdha, që u ishte thënë t'i bënin, e që s'i bënë dot, apo që u ishte thënë t'u rrinin larg, por ato ua prishën mendjen dhe i bënë për vete! Ata e ndien ç'barrë të rëndë të prapësive mbanin në shpinë dhe e kuptuan sa të dobët ishin për ta mbajtur. Prandaj qajnë me lot të hidhur dhe i flasin njëri-tjetrit gjithmonë të trish-

tuar e të përunjur përpara Zotit, të penduar dhe të vetëdijshëm për të metat e tyre. A s'janë edhe për ju drita dhe flamuri, që ju prijnë udhën mes xëqit të te-rrit? S'ka dyshim që engjëjt do vërtiten përqark tyre dhe paqja do zbresë përmbi ta. Për ta rrijnë hapur dyert e qiellit dhe janë caktuar qysh tani vendet e nderuara, sipas premtimit. Zoti i pëlqeu punët e tyre dhe e miratoi gjendjen e tyre; e ata i përgjërohen[1663] tek thithin frymë në ajrin e ndjesës, duke shpallur hapur nevojën e tyre të përhershme për mirësinë e Tij e nënshtrimin e përjetshëm përpara madhështisë së Tij. Koha aq e gjatë në pikëllim e vuajtje u ka dhënë zemrave të tyre dhembshuri dhe vaji e lotët që derdhën i zbukuroi sytë e tyre me butësi e përvuajtje. Dhe vazhdojnë të trokasin derë më derë, të përkushtuar ndaj Zotit[1664], duke i kërkuar Atij, bujaria e të Cilit nuk të lë në mjerim, dhe dyert e të Cilit nuk prapësojnë të zhgënjyer asnjë njeri.

Prandaj i vini mend vetes për hir të vetes tuaj, sepse për punët e të tjerëve kujdesen vet të tjerët, jo ju.

## Ligjërata 223

*Imam Aliu recitoi ajetin:*

**"O ti njeri! Ç'të ka mashtruar kundër Zotit tënd, Që është aq bujar e i mirë?"**

(Kur'ani, 82:6).

Pastaj tha:

Ai, të cilit i drejtohet ky ajet, nuk mund të gjejë fjalë për t'u përgjigjur, se çdo shfajësim i tij do ishte veç mashtrim dhe me të do gënjente vetëm veten e do vazhdonte të mbetej në padije dhe errësirë.

O njeri! Ç'ishte ajo gjë që të bëri trim sa të bije në mëkat, që të mashtroi për Zotin tënd e të bëri të ndihesh i kënaqur që po shkatërron vetveten? Nuk paska shërim për sëmundjen tënde, apo zgjim për gjumin tënd? S'paske dhembshuri për veten, ashtu siç ke dhe për të tjerët? Ti i bën hije atij që dergjet nën diellin përvëlues, dhe derdh lot e qan me dënesë, së bashku me atë që thërret nga dhimbja e që është kredhur në trishtim! Çfarë pra, të ka bërë kaq mospërfillës për vetë sëmundjen tënde?

[1663] Për t'u falur mëkatet.

[1664] Për të marrë mësime që mund t'i afrojnë edhe më afër Mbretërisë së Tij.

Çfarë të dha kaq durim në fatkeqësinë tënde dhe çfarë të ngushëllon kaq shumë, sa nuk vajton për veten tënde, ndonëse për ty jeta jote është më e shtrenjta e gjithë jetëve? Pse nuk ta prish gjumin ankthi i lëngatës që mund të të zërë në gjumin e natës, edhe pse mëkati të ka vënë nën nishanin e shpagimit[1665]?

Kuroje me vendosmëri dobësinë e zemrës tënde dhe vraje me vigjëllim gjumin e dreminë e syve të tu. Ji i bindur ndaj Zotit dhe duaje kujtimin e Tij; dhe mbaj parasysh që je ti ai që largohet, ndërkohë që Ai të afrohet. Ai të bën thirrje të shkosh drejt ndjesës së Tij dhe t'i fsheh fajet me mirësinë e Tij, kurse ti i shmangesh dhe rend drejt të tjerëve. Sigurisht, Zoti është i fuqishëm, po bujar, prapseprapë; kurse ti, aq i dobët e i brishtë, gjen guximin, megjithatë, që të mos i bindesh, megjithëse je ti që je nën mbrojtjen e Tij, që kurrë s'të ka munguar, dhe je ti që i hedh hallet e jetës me Mirësinë e Tij, që kurrë s'ta ka mohuar. Në të vërtetë, ti nuk ke qenë as dhe një çast të vetëm i përjashtuar nga Mirësia e Tij, as kur të ka dhënë të mira, dhe as kur të fali një mëkat apo kur hoqi prej teje një mjerim. Pa le ç'do të kish bërë, po t'i ishe bindur! Për Atë Zot, po të gjykoje midis dy personave të barabartë në pushtet dhe të krahasueshëm në mundësira, një prej të cilëve është i pakujdesshëm dhe mospërfillës ndaj tjetrit, e tjetri bujar e i dhembshur, ti vet do ta quaje të parin harbut dhe të lig, pa ngurruar fare.

S'ka dyshim: Ti vetë pëlqeve të mashtrohesh nga bota, nuk është bota ajo që të mashtroi. Bota i hapi perdet e saj për ty dhe ua shpalli të tërëve gjithçka të sajën. Ajo jua tha që më parë vuajtjet që do mundonin trupat tuaj e ju lajmëroi për shterimin e fuqive tuaja; ajo ka qenë e vërtetë e besnike në premtimet e saj dhe nuk foli në mënyra të atilla, që t'ju futej në qejf e t'ju mashtronte. Ka shumë njerëz që jua kujtojnë premtimet e saj, e ju i bëni me faj, dhe shumë të tjerë që jua thonë të vërtetën e saj, e ju i kundërshtoni. Në qoftë se do ta kuptonit botën nga shtëpitë e rrënuara e vendbanimet e mbetura shkretë, e nëse do të ishit korrektë në gjykim e të aftë për të nxjerrë mësime, ju do ta gjykonit botën si diçka të mirë për ju dhe që kujdeset për ju. Ajo është strehë e mirë për ata që nuk e pëlqejnë si strehim, dhe vendqëndrim i mirë për ata që nuk e shikojnë si vendqëndrim të përhershëm.

Vetëm ata që nuk i jepen kësaj bote sot, do gjykohen nesër si njerëz të

[1665] Të Zotit.

virtytit. Kur të vijë Dita e Ringjalljes me tmerret e saj dhe tërmeti ta shkatërrojë këtë botë që nga themelet, të gjitha fetë e doktrinat do t'i mbledhin rreth vetes ithtarët e tyre. Gjithë klerikët e mësuesit e fesë do kenë përqark dishepujt e tyre, dhe gjithë prijësit do gjejnë e rreshtojnë varg pas vetes pasuesit e tyre. Atë Ditë Drejtësia e Tij dhe Paanësia e Tij do t'i japë atë që meriton edhe çeljes së syrit në ajër, edhe zhurmës së hapit mbi tokë. Atë Ditë do dalin të pavlera shumë fjalë dhe do të hidhen poshtë shumë pretendime për shfajësim.

Prandaj ndiqni qysh tani rrugën që do t'i japë qëndrueshmëri shfajësimit tuaj dhe që do të provojë argumentin tuaj. Merrni nga gjërat kalimtare të kësaj bote atë që do qëndrojë me ju në botën tjetër, pajisuni mirë për udhë, mos ia ndani sytë dritës së shpëtimit e mbajeni kalin të shaluar[1666].

## Ligjërata 224

***Për qëndrimin larg padrejtësive e abuzimit dhe gjendjen e mjeruar të Akilit***

Për Atë Zot, do pëlqeja më shumë ta kaloja natën mbi gjembat e sadanit[1667], pa qepur sy, e të më merrnin lidhur këmbë e duar në vargonj, duke më shtyrë e pështyrë si të burgosur, sesa t'u dilja përpara Zotit[1668] e Profetit të Tij të Shenjtë si dhunues i të drejtave të dikujt dhe si uzurpues i pasurive të tjetërkujt. Ç'kuptim ka t'i bësh dikujt një të padrejtë, për hir të një trupi që do marrë shumë shpejt rrugën e shkatërrimit e që do mbetet nën dhé për një kohë aq të gjatë?!

Për Allah, kam parë tim vëlla, Akilin, të mbytur në skamje, duke më kërkuar një Sa'a[1669] nga pjesa e përbashkët e miellit. Përqark kishte fëmijët e tij me flokë të shpupurisura dhe fytyra të pluhurosura e të vuajtura nga zija e bukës, sikur të ishin ngjyer në indigo[1670]. Më erdhi disa herë me radhë, e më kërkonte prapë e prapë. Më në fund e prita, e ai mendoi se do pranoja t'ia shisja besën e t'i futesha rrugës së tij duke braktisur rrugën time. Atëhere

[1666] Të jeni i përgatitur për ta pritur vdekjen e për t'u ndarë nga kjo botë.

[1667] Lloj bime me gjemba shumë të mprehtë.

[1668] Në Ditën e Gjyqit të Fundit.

[1669] Njësi mase e barabartë me rreth 2,7 kg.

[1670] Bimë nga e cila nxirret një ngjyrë blu natyrale.

vura në flakë një copë hekuri sa u skuq dhe u bë prush, dhe ia afrova te trupi, duke dashur t'i jepja një mësim. Ai thirri i tmerruar nga dhembja, si ai që mundohet nga një sëmundje e stërzgjatur, sepse gati sa s'po e piqte përvëlia. I thashë: "O Akil, ty të qafshin vajtojcat! Trembesh nga ky zjarr, që e bëri një i vdekshëm vetëm për shaka, dhe mua më shtyn drejt Zjarrit që ka bërë gati Vetë Zoti i Fuqishëm për të dëshmuar zemëratën e Tij!? Ti mund të thërrasësh nga dhembja, kurse unë s'u dashka të rrëqethem nga flakët e Skëterrës!"

Një ngjarje edhe më e çuditshme se kjo ngjau një natë, kur te ne erdhi dikush[I] me një enë të mbyllur plot me hoje mjalti. Kjo gjë nuk më pëlqeu, sikur ajo që më solli të kishte qenë pështymë apo e vjellë gjarpri. E pyeta mos ishte shpërblim, zekat apo lëmoshë, sepse këto janë të ndaluara për ne, anëtarët e familjes së Profetit të Shenjtë. Ai tha se kjo nuk ishte as ashtu e as kështu, po vetëm një dhuratë[1671] e thjeshtë. Atëhere i thashë: "Mallkimi i Zotit rëntë mbi ty! Paske ardhur të më largosh prej fesë së Zotit? Mos vallë je çmendur, apo je zaptuar nga ndonjë xhind e flet pa kuptuar ç'thua?"

Për Atë Zot, edhe të më jepnin gjithë pasuritë e të shtatë yjeve me çdo gjë që ka nën qiejt e tyre, për të mos iu bindur Zotit qoftë dhe duke i rrëmbyer një kokërr gruri një milingone - këtë s'do ta bëja. Kjo botë e juaja është për mua më e pavlerë se ai kërcelli që karkaleci mbërthen me nofulla dhe e bren e e grin çikë e nga një çikë. Ç'punë ka Aliu me të mirat kalimtare e kënaqësitë që nuk e kanë jetën të gjatë? Ajo që dua unë është mbrojtja e Zotit, që të mos i rrëshqas urtësisë drejt të këqijave e gabimeve; këtë dua unë ndihmë prej Atij.

[I]Ky ishte Ashas bin Kejsi.

## Ligjërata 225[1672]

***Lutje.***

O Zoti im, ruaje hijeshinë[1673] e fytyrës sime me volitë e kësaj jete dhe

[1671] Ky njeri nuk i kishte çuar ndonjë dhuratë Imam Aliut, kur nuk ishte bërë ende kalif, dhe nuk kishte patur asnjë herë afërsi të tillë me të, sa të futej në marrëdhënie të tilla. Pra, ishte e qartë që pas kësaj dhurate fshihej një djallëzi, prandaj dhe Imam Aliu i dha këtë përgjigje.

[1672] Kjo është një nga lutjet që bënte më shpesh Imam Aliu.

[1673] Fjala është për dinjitetin njerëzor në radhë të parë.

mos ma prish me skamje pamjen e saj, që të mos më duhet të lyp mjete jetese nga ata që i lypin prej Teje, që të mos përpiqem të tërheq drejt vetes sytë e krijesave të Tua, që të mos detyrohem të lavdëroj ata që më japin e të shaj ata që nuk më japin, megjithëse prapa të gjithëve je Ti, Zoti im, që jep e që mohon.

**"Vërtet: Ti je i Gjithëpushtetshmi përmbi çdo gjë."**

(Kur'ani, 66:8).

## Ligjërata 226

***Lidhur me karakterin kalimtar të kësaj bote dhe gjendjen e mjeruar të atyre që janë nëpër varre***

Kjo shtëpi është e rrethuar me kóbe dhe njihet mirë si mashtruese. Gjendja e saj nuk është e qëndrueshme e banorët e saj nuk janë të sigurtë. Kushtet e saj ndryshojnë e rrugët e saj janë të rrëshqitshme. Jeta në të është e fëlliqur e nuk ofron as paqe e as prehje, po i qëllon njerëzit e saj me gjëmë dhe i shkatërron me vdekje.

Dijeni, o krijesa të Zotit: Ju e çdo gjë juaja nga kjo botë shkelni të njëjtat shtigje, ku ecën dhe ata që jetuan para jush. Shumë prej tyre jetuan shumë më tepër se ju, patën shtëpi me më shumë njerëz e lanë famë që eci më gjatë në kohë. Kurse sot zërat e tyre kanë heshtur, lëvizjet e tyre kanë ndaluar, trupat e tyre janë kalbur, shtëpitë e tyre janë shkretuar, madje janë zhdukur dhe gjurmët e tyre e s'duken më gjëkundi. Pallatet e tyre të mrekullueshme, veshur me tapete të bollshme, u shndërruan në varre të gurta apo vetëm prej plisash dheu, ose si shpella të gërryera nëpër faqe kodrash. Shpeshherë i ngulin themelet mbi rrënoja e mbi varre të tjera, nga të cilat s'ka mbetur më shenjë, përveç dheut të njëjtë e të barabartë për të gjithë. Janë aty, ngjitur me njëri-tjetrin, duke qenë krejt të huaj për njëri-tjetrin, dhe rrinë aty, rrethuar nga njerëzit e tyre, e prapë ndihen si të ishin krejt të vetmuar; dhe ende janë në alarm e mendje ngritur[1674], megjithëse u liruan nga puna e jeta. S'ka më dashuri për dheun që i rriti, as kontakte me fqinjët e miqtë e vjetër, ndonëse tani ndajnë të njëjtin vend për banim. E si mund ta takojnë njëri-tjetrin, kur kalbja i ka bluar me nofullat e saj dhe gurët e dheu i kanë bërë gurë e dhé?

[1674] Preokupimi i tyre i vetëm tashmë është Dita e Gyqit të Madh.

Pa mendojeni veten sikur shkuat edhe ju aty, ku kanë shkuar ata, në po atë vend të gjumit të përjetshëm, që ndryn edhe ata, e në po atë dhé që i ha dhe ata. Ku do ta gjeni veten, kur filli juaj të jetë sosur e varret të kthehen përmbys për të vjellur jashtë ata që kanë në bark?

**"Aty do ta kuptojë çdo shpirt çfarë kishte nisur përpara për vete e do të merret mbrapsht tek Allahu, Zoti i tyre i vërtetë. Gjithçka që ata fantazuan, do zhduket prej tyre."**

(Kur'ani, 10:30).

## Ligjërata 227[1675]

*Lutje*

O Zot, Ti je më afër atyre që të duan, e më i gatshmi për të ndihmuar ata që të besuan. Ti mund ta shikosh thelbin e tyre më të fshehtë, Ti di gjithçka të vetëdijes së tyre e Ti e di se sa u vlen intelekti. S'ka sekrete të tyre për Ty, se ato janë të hapura për Ty e sepse zemrat e tyre janë të etura për Ty. Kur ata i trishton vetmia, është kujtimi Yt që u jep ngushëllim. E kur i plakos mjerimi, është mbrojtja Jote që kërkojnë. E dinë që çelësin e çdo gjëje e ke Ti në dorë e që s'mund të hedhin hap pa urdhrin Tënd.

O Zoti im, nëse jam i paqartë dhe s'di të shpreh kërkesën time a s'mund të kuptoj se ç'më duhet vërtet, tregomë se si të përmirësohem e çoma zemrën drejt qëllimit të drejtë. Kjo që të kërkoj nuk shkon kundër mënyrës Tënde të udhëzimit, as është gjë e re, që u shmanget udhëve të Tua të mbështetjes.

O Zot, vepro me mua përmes ndjesës Tënde e mos vepro me mua sipas Drejtësisë Tënde.

## Ligjërata 228

*Mbajtur me rastin e vdekjes së një bashkëpunëtori të tij, përpara se të nisnin trazirat*

Zoti e shpërbleftë këtë burrë[I] që drejtoi shtrembrimin, shëroi lëngatën, shmangu të keqen dhe i dha Sunnetit fuqi. Ai u largua i dëlirët dhe me pak të meta nga kjo botë, pasi arriti të mirën e saj e mori siguri e mbrojtje nga e

[1675] Kjo është një nga lutjet që bënte Imam Aliu.

liga e saj. Ai i ofroi Zotit bindje e ia pati frikën, ashtu si e meritonte Ai. Ai u largua dhe i la njerëzit në rrugë të ndara, ku i futuri në rrugë të shtrembër nuk mund të marrë udhëheqje, kurse i futuri në rrugë të mbarë nuk mund të gjejë siguri.

---

[1]Ibn Ebi'l-Hadidi është i mendimit që në këtë ligjëratë flitet për Kalifin e Dytë, e se këto fjalë janë shqiptuar për lavdërimin e tij. Sipas tij, këtë e vërteton emri 'Umer', që thuhet se Sejjid Raziu e paska shkruar me dorën e tij në dorëshkrimin e '*Nehxhul Belaga*' nën shprehjen 'këtë burrë'. Ky është opinioni i Ibn Ebi'l-Hadidit.

Por duhet vënë në dukje që, po ta kishte shkruar Sejjid Raziu atë emër për shpjegim, ai do ishte transmetuar në kohë, siç ka ndodhur me gjithë shpjegimet e tjera të tij në versionet e riprodhuara sipas dorëshkrimit të tij. Në universitetin e Mosulit është edhe sot e kësaj dite kopja më e vjetër e '*Nehxhul Belaga*'-s, që është shkruar nga kaligrafisti i shquar, Jakut el-Mustazimi; megjithatë, asnjë nuk ka propozuar ndonjë zgjidhje të enigmës që do mund ta mbështeste këtë shpjegim të Sejjid Raziut. Por, edhe sikur të pranohej ky mendim i Ibn Ebi'l-Hadidit, do të ishte më e udhës që kjo të shikohej si shprehje e opinionit personal të Sejjid Raziut. Duket se ky opinion mund të jetë dhënë për të mbështetur një argument origjinal dhe të vërtetë, por ai nuk mund të marrë atë rëndësi vendimtare, që do duhej për të përcaktuar vërtetësinë e vet faktit.

Është interesant që dy shekuj e gjysmë pas Sejjid Raziut, e pikërisht në shekullin e shtatë hixhri, Ibn Ebi'l-Hadidi hedh mendimin që këtu bëhet fjalë për Kalifin e Dytë, dhe sjell si argument vetë Sejjid Raziun. Vetëm pas kësaj disa komentatorë i kanë bërë jehonë kësaj hipoteze, kurse bashkëkohësit e Sejjid Raziut, që kanë komentuar '*Nehxhul Belaga*', s'e dëshmojnë fare këtë gjë në shkrimet e tyre, edhe pse ishin bashkëkohës të tij dhe duhej të kishin të dhëna më të plota për shkrimet e Sejjid Raziut. Kështu për shembull, Alame Ali ibn Nasiri, që ishte bashkëkohës i Sejjid Raziut dhe ka shkruar një koment të '*Nehxhul Belaga*'s me titullin '*Alam ul-Nehxhul Belaga*', shkruan lidhur me këtë ligjëratë:

> Imam Aliu ka lëvduar për sjellje të mira një bashkëluftëtar të tij, i cili vdiq përpara se të fillonin trazirat që shpërthyen pas vdekjes së Profetit të Zotit.

Kjo tezë mbështetet dhe nga shënimet e '*Nehxhul Belaga*'-s shkruar nga Alame Kutbudin Ravandiu (vdekur më 573 A.H.). Ibn Ebi'l-Hadidi (vol. 14, f. 4) dhe Ibn Mejthemi (*Sherh Nehxh*u*l Belaga*, Vol. 4, f. 97) japin mendimin e tyre lidhur me këtë çështje:

> Me këtë Imam Aliu i referohet një bashkëluftëtari të tij, që vdiq para trazirave dhe përçarjes që pasuan vdekjen e Profetit të Shenjtë.

Alame Haxh Mirza Habibullah el-Khui mendon se ky person është Malik el-Eshteri,

duke argumentuar se pas vrasjes së tij gjendja në komunitetin musliman u bë pikërisht e tillë, si e përshkruan Imam Aliu në këtë ligjëratë. El-Khui shkruan:

> Imam Aliu e ka lëvduar shumë herë Malik el-Eshterin, siç është në rastin e letrës së tij drejtuar popullit të Egjiptit, kur ai u caktua governator i tij, dhe reagimi ndaj lajmit të vrasjes së tij, kur Imam Aliu tha: "Maliku! Eh Maliku! Po të kishte qenë gur, do kishte qenë prej stralli; po të kishte qenë shkëmb, do kishte qenë i madh e i pashok. Nuk ka më nënë të lindë të dytë si Maliku". Kurse në disa nga thëniet e tij, Imam Aliu ka thënë: "Maliku ka qenë për mua si unë për Profetin e Shenjtë". Vetëm nga njerëz që kanë veti të tilla madhështore mund të bëhen cilësime të tilla të merituara. (*Sherh Nehxhul Belaga*, Vol. 14, f. 374-375)

Po t'i drejtoheshin këto fjalë Kalifit të Dytë e të kishte të dhëna të besueshme për një gjë të tillë, Ibn Ebi'l-Hadidi do kishte regjistruar edhe autoritetin ose traditën përkatëse, gjë që do ishte shkruar në histori e do të kishte qenë një gjë e njohur nga të gjithë. Por është fakt që nuk është gjetur gjësend që ta provojë një deklaratë të tillë, veç disa ngjarjeve të trilluara. Kështu për shembull, ai pretendon se përemrat që janë në fjalët 'Khaira-ha'[1676] dhe 'Sharra-ha'[1677] i referohen Kalifatit, meqë këto fjalë mund të përdoren vetëm për atë që ka pushtet dhe autoritet, dhe meqë pa autoritet nuk mund të fuqizohet *Sunneti* dhe as të pengohet reformimi i fesë. Ky është thelbi i argumentit që ai jep, megjithëse nuk ka prova që të vërtetojnë që ky përemër përfaqëson Kalifatin pikërisht.

Në të vërtetë, ai do mund t'i referohej më shumë botës dhe kjo do të ishte në përputhje të plotë me kontekstin. Nga ana tjetër, ta shikosh autoritetin si kusht të ruajtjes së interesave të njerëzve e të përhapjes së *Sunneti*t, është njësoj sikur t'ua mohosh njerëzve të thjeshtë urdhërimin për të mirë dhe ndalimin e së keqes, ndërkohë që Zoti ia ka njohur këto gjëra për detyrë një grupi të tërë njerëzish, pa u vënë kushtin e autoritetit:

> **"Le të ketë një grup ndër ju që t'i ftojë njerëzit në virtyt, t'i udhëzojë tek e mira dhe t'i kthejë nga e keqja; këta janë ata që do jenë të shpëtuarit."**
>
> (Kur'ani, 3:104).

Profeti i Shenjtë e ka thënë të njëjtën gjë me këto fjalë:

> Për sa kohë që njerëzit do vazhdojnë të nxitin për mirë e do frenojnë prirjen drejt së ligës, dhe për sa kohë që do të ndihmojnë njëri-tjetrin në virtyt e devocion, ata do të mbeten në rrugë të drejtë.

Po kështu Imam Aliu thotë në terma të përgjithshme në një nga amanetet e tij:

[1676] E mira në këtë botë.

[1677] E keqja në këtë botë.

> Forconi shtyllat e unitetit të Zotit e *Sunnet*it dhe mbajini të ndezur të dy këta fenerë.

Në këto thënie nuk vihet ndonjë kusht që këtë detyrim do mund ta përmbushin vetëm ata që vishen me autoritet. Përveç kësaj, faktet tregojnë se, pavarësisht nga autoriteti, ushtria, forca, dhe pushteti, sundimtarët dhe mbretërit nuk kanë mundur ta pengonin të keqen e ta përhapnin virtytin në shkallën që e përhapën njerëzit e panjohur të Perëndisë, që ngulitën vlera morale duke mbjellur në zemrat dhe mendjet e njerëzve vet moralin e tyre, edhe pse nuk patën mbështetjen e ndonjë ushtrie apo force, as patën ndonjë privilegj a shenjë tjetër dalluese, veç skamjes. Natyrisht autoriteti dhe kontrolli mund t'ia dalin që t'ua ulin kokën njerëzve përpara tyre, po kjo nuk do të thotë se kështu mund t'i hapet virtytit rruga për në zemër. Historia vërteton se shumica e sundimtarëve i rrënuan vlerat e Islamit. Ekzistenca dhe përparimi i Islamit kanë qenë mundësuar vetëm falë përpjekjeve të njerëzve të dobët e të papërkrahur, që nuk kishin gjë tjetër në rrugën e tyre, përveç varfërisë dhe pengesave.

Dhe nëse ngulet këmbë përsëri që fjala është për një njeri me autoritet apo sundimtar, pse të mos mendohet për ndonjë bashkëluftëtar të Imam Aliut, që mund të ishte governator i ndonjë rajoni, si Selman Farsiu, për varrimin e të cilit Imam Aliu vajti në Madaen? Nuk ka arsye pse të mos besojmë që Imam Aliu e ka mbajtur këtë fjalë pas varrimit të tij, duke komentuar jetën e tij e mënyrën e qeverisjes së tij. Sidoqoftë nuk ka prova që të na bëjnë të besojmë se kjo ligjëratë bën fjalë për Kalifin e Dytë.

Në fund Ibn Ebi'l-Hadidi citon në mbështetje të hamendjes së tij këtë pohim të historianit Tabari:

> Mughire bin Shube tregon se kur vdiq kalifi Umer, bint Ebi Hathma tha duke qarë: "O Umer, ti ishe njeriu që drejtoi të shtrembëruarën, largoi të këqijat, shkatërroi të keqen, gjallëroi *Sunnet*in dhe mbeti i dëlirët e u largua pa u mpleksur me të ligën." (Sipas Taberiut) Mughire tregon: "Pasi u varros Umeri, vajta tek Aliu dhe desha të dëgjoj diçka prej tij për Umerin. Kur arrita, Imam Aliu sapo kishte bërë një banjë. Ai më doli ashtu si ishte, i mbështjellë në një rrobë, dhe po thante flokët e mjekrën në diell. Tani nuk kishte asnjë dyshim që Kalifati do t'i mbetej atij. Me këtë rast ai tha: "Zoti pastë mëshirë për Umerin. Binte Abi Hathma kishte të drejtë kur tha që ai i gëzoi të mirat e Kalifatit dhe mbeti i pacenuar nga të këqijat e tij. Po për Allah, ajo nuk e tha këtë gjë se deshi vetë, por se u detyrua që ta thoshte." (*Tarikh et-Taberi*, Vol. 3, f. 285).

Ai që e tregon këtë ngjarje është Mughire bin Shube, për të cilin dihen historia e tradhtisë së tij bashkëshortore me Ummi Xhemilin dhe fakti që Kalifi i Tretë e shpëtoi nga dënimi, me gjithë provat e qarta të tradhtisë, si dhe fyerja e hapur që i bëri Imam Aliut në Kufa me urdhër të Mu'avies. Nisur nga këto, është e qartë se ç'peshë mund t'u jepet thënieve të tij. Historia e

mësipërme nuk mund të pranohet as në pikëpamje faktike, sepse pohimi i Mug-hires se Imam Aliu nuk kishte dyshim që tani Kalifati do të binte në duart e tij, nuk i përgjigjet së vërtetës. Cilët ishin faktorët që mund ta bënin ta kishte këtë siguri, ndërkohë që faktet e vërteta tregonin të kundërtën? Në qoftë se ishte dikush i sigurtë për Kalifatin, ky ishte vetëm Uthmani. Kështu, Abdur-Rahman bin Aufi i tha Imam Aliut në Komitetin Konsultativ:

> O Ali, mos krijo ndonjë situatë kundër vetes, se unë kam vëzhguar e jam këshilluar me njerëzit dhe të gjithë duan Uthmanin. (*Tarikh et-Taberi*, Vol. 3, f. 297).

Pra, Imam Aliu ishte i sigurtë që nuk do ta merrte Kalifatin, si është pohuar tashmë edhe në historinë autoritare të Taberiut për *'Ligjëratën e Shkumës së Gamiles'*, dhe pikërisht: Me të parë emrat e anëtarëve të Komitetit Konsultativ, Imam Aliu i ishte shprehur Abbas bin Abdul Muttalibit që Kalifati nuk mund t'i jepej tjetër njeriu, përveç Uthmanit, përderisa të gjitha fuqitë i ishin dhënë Abdur-Rahman bin Aufit, i cili ishte kunati i Uthmanit (burri i motrës së tij), dhe përderisa Sa'd bin Ebi Wekkasi ishte kushëri dhe pjesëtar i të njëjtit fis me Abdur-Rahmanin. Nuk kishte pikë dyshimi që ata të dy do të bashkoheshin për t'ia dhënë Kalifatin Uthmanit.

Pas kësaj ngrihet pyetja, cila kishte qenë arsyeja që e kishte shtyrë Mughiren të përhapte fjalë sikur Imam Aliu kishte thënë diçka për Umerin? Nëse ai e dinte që Imam Aliu kishte për të mendime të mira, do duhej t'i kish marrë me mend ndjenjat e tij lidhur me vdekjen e Kalifit; por nëse ai mendonte që Imam Aliu nuk kishte për të mendime të mira, atëhere qëllimi, pse ia kërkonte mendimin, nuk mund të ishte tjetër, veçse të përfliste ato që do të t'i thoshte ai, për të krijuar në këtë mënyrë një atmosferë armiqësore ndaj tij në Komitetin Këshillimor e për t'i bërë anëtarët e tij që ta shikonin me dyshim. Pikëpamjet e anëtarëve të Komitetit Këshillimor merreshin lehtësisht me mend, sepse ata ishin simpatizantë të të dy kalifëve të mëparshëm, gjë që doli hapur kur vendosën vazhdimësinë e kursit të tyre si kusht të zgjedhjes së kalifit të ri. Duke thënë se Umeri i arriti të mirat e kësaj bote e mbeti i siguruar nga të këqijat e saj, Imam Aliu vetëm sa konstatonte një fakt, i vetëdijshëm për lojën e Mughires. Kjo shprehje nuk përmban për të as mburrje, as lëvdata. Është e vërtetë që Umeri gëzoi në ditët e tij gjithë llojet e privilegjeve e që sa ishte kalif nuk pati trazira, sepse ato shpërthyen më vonë.

Pasi regjistron këtë pohim, Ibn Ebi'l-Hadidi shkruan:

> Nga kjo ngjarje forcohet besimi që fjalët e mësipërme aludojnë për Kalifin e Tretë.

Në qoftë se këto fjalë kanë parasysh ato që tha Binte Ebi Hathma, për të cilat Imam Aliu shprehet se nuk janë zëri i vetë zemrës së saj, po fjalë të tjetërkujt të thëna me gojën e saj, s'ka asnjë dyshim që ai e ka fjalën për Kalifin. Sa për mendimin që Imam Aliu mund t'i ketë riprodhuar këto fjalë për të lëvduar Kalifin, ky është fare i pabazë. Kjo traditë tregon qartë se ato i kishte

thënë Binte Ebi Hathma dhe se një Zot e di për ç'arsye citohen fjalët e Binte Ebi Hathmes, duke i servirur pastaj pa asnjë bazë si fjalë të Imam Aliut për Umerin. Ndofta Imam Aliu mund t'i ketë thënë për dikë tjetër ose në raste të tjera, pastaj Binte Ebi Hathma i ka përdorur për vdekjen e Kalifit, duke bërë që më pas të dilnin hamendje sikur këto fjalë të Imam Aliut ishin thënë si lëvdatë për Kalifin. Ndryshe, asnjë njeri me mend nuk mund të argumentojë që fjalët e shprehura nga Binte Ebi Hathma duhen parë si provë e thënies së tyre nga Imam Aliu në mburrje të tij. Mjafton që t'i hidhet një sy '*Ligjëratës së Shkumës së Gamiles*', që të mos i shkojë njeriu ndër mend që Imam Aliu mund t'i ketë thënë këto fjalë.

E megjithatë vlen të arsyetohet, nëse këto fjalë Imam Aliu i ka thënë vërtet për vdekjen e Kalifit. Në situatën kur ai nuk pranoi të ndiqte sjelljen e dy kalifëve të parë në Komitetin Këshillimor, ai nuk mund të pohonte që Umeri paskej konsoliduar *Sunnet*in dhe ndaluar risitë, sepse do t'i kujtonin në çast që vetëm një ditë më parë kishte patur qëndrim tjetër; sepse, nëse sjellja e tij paskej qenë në pajtim me *Sunnet*in, ç'kuptim ka pranimi i *Sunnet*it, ndërkohë që nuk pranohet të ndiqen sjelljet e bazuara në të?

## Ligjërata 229

### *Mbi ofertën që iu bë Imam Aliut për Kalifatin. Një ligjëratë e ngjashme është regjistruar edhe më parë, por në një tjetër version*

Ju ma morët dorën për të bërë mbi të betimin tuaj të besnikërisë, po unë e hoqa mbrapsht; e ju e rrëmbyet përsëri, dhe unë prapë e tërhoqa. Pastaj u mblodhët rreth meje si mizë lisi, si ato gamilet e thara nga etja kur u vë përpara një fuçi të vetme uji, e ishit aq të zellshëm, sa mend më shqyet sandalet dhe ma shqitët mantelin nga supet dhe i shkelët me këmbë të pafuqishmit; ishit aq dukshëm të lumtëruar për besnikërinë tuaj ndaj meje, sa ndiheshin të gëzuar për të edhe fëmijët. Të moshuarit më aviteshin me këmbë të dredhura të më jepnin besimin e të sëmurët më vinin me shpirt ndër dhëmbë të më jepnin besën, ndërsa vashat e reja dolën nxitimthi nga shtëpitë, duke harruar të vinin edhe velat në fytyra.

## Ligjërata 230

### *Këshilla për frikën e Zotit dhe një përshkrim i atyre që mbajnë vdekjen parasysh e janë të përkorët në jetë*

Vërtet, frika e Zotit është çelës për dyert e udhëzimit, zahiré e botës tjetër, liri nga çdolloj skllavërie e çlirim nga të gjitha llojet e mjerimit. Me ndi-

hmën e saj, kërkuesi arrin sukses dhe ai që do siguri, shpëton e gjen mbrojtje.

Bëni punë të mira sa mundeni të bëni punë, kërkojeni dobinë me anën e pendesës, faluni që të dëgjoheni e të fitoni paqen e shpirtit, dhe mos ua ndani sytë penave[1678] që s'prehen kurrë[1679]. Nxitoni drejt veprave të virtytshme përpara se t'ju mposhtë rrokullima e viteve, lëngata e sëmundjeve dhe kërcënimet e vdekjes. Sepse vdekja do t'u japë fund shpejt apo vonë gëzimeve tuaja, do t'jua prishë kënaqësitë dhe mjediset tuaja të këndshme dhe do t'i shkatërrojë synimet e planet tuaja. Ajo vjen vjedhurazi, si vizitore e paftuar, kundërshtare e pathyeshme e vrasëse gjakftohtë. Litarët e saj e kanë hedhur tashmë lakun në qafën tuaj, të këqijat e saj ju kanë rrethosur, shigjetat e saj janë lëshuar drejt jush, epërsia e saj mbi ju s'përmbyset dot, presioni i saj ndaj jush është i vazhdueshëm dhe shansi që ju t'i shpëtoni puthjes së saj nuk ekziston.

Shpejt do t'ju gëlltitë muzgu i hijeve të saj, vrazhdësia e sëmundjes së saj, terri i mjerimit të saj, përçarti i dhembjeve të saj, helmi i humbjes prej saj, enigma e gjirit të saj e pëgërja nga puthja e saj. Ju s'e prisnit, andaj do t'ju duket sikur ia behu fare befas, duke fashitur pëshpëritjet[1680] që ju thuheshin, duke prishur grupimet e miqësitë tuaja, duke shkatërruar veprat tuaja, duke shkretuar shtëpitë tuaja dhe duke i ngritur pasardhësit tuaj në alarm për të shpërndarë pronën tuaj midis njerëzve të farefisit, shumë nga të cilët s'jua kishin dhënë kurrë dorën e përkrahjes, e mes të afërmve tuaj, që janë vrerosur ngaqë nuk mundën t'ju mbronin, apo edhe të gëzuar e që s'e derdhën një pikë lot për vdekjen tuaj.

Prandaj është në dorën tuaj të përpiqeni, të luftoni, të bëheni gati e të pajiseni nga vendi i zahireve[1681]. Mos u mashtroni nga kjo botë, ashtu si u mashtruan ata që ikën përpara jush - ata që mëkoheshin me qumështin e saj, që nxirrnin fitim nga mospërfillja e shtirur e saj, e që jetuan aq gjatë, sa i kthyen në të vjetra gjërat e reja të saj. Banesat e tyre u kthyen në varre dhe pasuritë e tyre në trashëgim. Ata s'e dinë se kush u vjen për vizitë në shtëpitë e tyre të reja, as u bëjnë përshtypje lotët që derdhen për ta e as u përgjigjen dot thirrjeve që u vijnë nga bota ku ishin. Prandaj, hapni sytë e

[1678] E të dy engjëjve; shiko shënimin 1604 në ligjëratën 199.

[1679] Së regjistruari punët tuaja.

[1680] Pëshpëritjet e kushërinjve dhe miqve më të afërt, që e kanë të drejtën të drejtohen kështu për shkak të marrëdhënieve intime me të sëmurin.

[1681] Bota ku jetojmë aktualisht.

ruhuni nga kjo botë, sepse është tradhtare, mashtruese e gënjeshtare, dhe sepse jep atë që merr mbrapsht dhe vesh me rroba e zbulon dac. Kënaqësitë e saj nuk vazhdojnë, mundimet e saj nuk sosin e dallgët e mjerimit të saj nuk dinë të ndalen e të mehen.

**Pjesë e po asaj ligjërate për asketët**

Ata janë njerëz të kësaj bote, po jo si njerëz të saj, sepse jetojnë në të si të mos ishin pjesë e saj. Ata veprojnë me bindjet që kanë[1682] e nxitojnë të bëhen gati për gjërat që druajnë. Ata enden që në të gjallë midis njerëzve të botës tjetër. Ata e shohin rëndësinë që i japin vdekjes së trupit njerëzit e kësaj bote, por për ta ka rëndësi të vërtetë vdekja në të gjallë e zemrave të banorëve të saj[1683].

## Ligjërata 231

***Imam Aliu e mbajti këtë ligjëratë në Ziker, rrugës për në Basra. Historiani el-Wakidi e ka përmendur këtë ligjëratë në 'Kitab ul-Xhemel'***

Profeti bëri të ditur gjithçka që i ishte urdhëruar dhe pruri midis njerëzve mesazhet e Zotit të tij. Përmes tij, Zoti mbylli të çarat, mbushi gremina të thella dhe bëri bashkë në një të vetme ata që s'do mund të pajtoheshin dot kurrë. Kështu, Ai krijoi përmes tij dhembshuri midis njerëzve të gjinisë e të fisit, edhe pse në zemrat e në gjokset e tyre kishte armiqësi të fortë dhe mllef me rrënjë të thella.

## Ligjërata 232

***Abdullah bin Zama, që ishte një nga pasuesit e Imam Aliut, shkoi tek ai kur u bë kalif dhe i kërkoi para nga Thesari i Muslimanëve. Imam Aliu i tha:***

Këto para nuk janë as të miat dhe as të tuat, por pronë e përbashkët e muslimanëve, dhe janë fituar prej tyre me anë të shpatës. Po të kishe marrë pjesë me ta edhe ti në luftë, do kishe pjesë të barabartë me ta. Por kafshata e

[1682] Për vlerat më të mëdha të botës tjetër.

[1683] Ata i trishton fakti që zemrat dhe mendjet e njerëzve të kësaj bote kanë vdekur, ndonëse ata vetë duket se jetojnë; dhe pikërisht prandaj ata nuk munden ta njohin rëndësinë e vërtetë të vdekjes si rilindje në një tjetër jetë.

ngjyer në gjak të tyre nuk mund të jetë për gojët e të tjerëve.

## Ligjërata 233

***Rreth paaftësisë së Makhzumit për të mbajtur predikim. Rëndësia e përmbajtjes ndaj së vërtetës***

Kini parasysh[I] që gjuha është një pjesë e trupit të njeriut. Në qoftë se njeriu përmbahet e tutet[1684], të folurit s'punon dot bashkë me të. E nëse di t'i shtjellojë gjërat gjerë e gjatë, të folurit s'i jep më kohë që të ndalë. Sigurisht ne[1685] jemi zotër të fjalës. Në ne rrjedh gjaku i saj dhe mbi ne hijesojnë degët e saj.

Zoti pastë mëshirë për ju. Dijeni se po jetoni kohë të trishta, kur folësit e së drejtës janë të paktë, kur gjuhët s'janë të prirura të thonë të vërtetën dhe kur përkrahësit e saj neveriten e poshtërohen. Njerëzit e kësaj kohe janë zhytur në mosbindje e mëkatim. Rinitë e tyre janë plot vese e pleqëritë e tyre plot mëkat; të mësuarit e tyre janë hipokritë dhe oratorët e tyre janë lajkatarë e sahanlëpirës; ndërsa djelmoshat e tyre nuk i nderojnë më të moshuarit e të pasurit e tyre nuk u vijnë më në ndihmë të skamurve.

[I]Një herë Imam Aliu i tha Xha'de bin Hubejres[1686] të mbante një predikim. Por kur ai u ngrit për të folur, gjuha i ngriu në gojë e nuk mundi të shqiptonte një fjalë. Atëhere Imam Aliu u ngjit në katedër dhe mbajti një fjalim të gjatë, nga i cili Sejjid Raziu ka regjistruar vetëm dy fragmente.

## Ligjërata 234

***Zi'lib el-Jemami ka treguar nga Ahmed bin Kutejbe, dhe ky nga Abdullah bin Jezidi, dhe ky nga Malik bin Dehia, se ky i fundit kishte qenë një herë në një takim me Imam Aliun, ku ishte diskutuar për dallimet midis njerëzve në tipare e sjellje. Imam Aliu kishte thënë:***

Këto dallime e ngjashmëri vijnë nga vet origjina[I] e baltës, me të cilën ata janë mbrujtur. Kështu, ata mund ta kenë prejardhjen nga toka

[1684] Nëse njeriu nuk e gjen dot veten në diçka dhe nuk i përgjigjet dot thirrjes së një rasti konkret.

[1685] Ehli Beiti.

[1686] Nipi i tij (djali i motrës).

të kripura ose të ëmbla dhe nga të ashpra apo të buta. Të kësaj kategorie janë edhe ndryshimet në natyrën e lindur të njeriut dhe në ndërtimin e tyre fizik e shpirtëror. Ata i ngjasin njeri-tjetrit në bazë të afërisë së tokave të tyre dhe ndryshojnë prej njëri-tjetrit në pajtim me largimet midis tyre. Shpesh tiparet dhe karakteristikat fizike nuk u përgjigjen aftësive mendore, prandaj takohen njerëz me tipare të këndshme, që kanë logjikë të brishtë dhe të flashkët, njerëz shtatlartë e të fuqishëm me guxim të pakët e pa qëllime në jetë, persona të virtytshëm e të devotshëm, po të shëmtuar në pamje, njerëz shtatshkurtër, por largpamës dhe të zgjuar, njerëz me zemër të mirë, por që e kanë një huq të keq, njerëz mendjeprishur që ngatërrohen e hutohen në problemet e jetës, dhe njerëz me gjuhën shpatë e zemrën përherë zgjuar e në vigjëlim.

---

[I]Imam Aliu ua vesh ndryshimet e njerëzve në tipare e karaktere ndryshimeve të baltrave, nga të cilat ata janë krijuar e në pajtim me të cilat janë formuar tiparet e tyre e kanë marrë trajtë skeletet dhe karakteret të tyre. Si pasojë, prirjet e tyre mendore e imagjinative do të jenë të ngjashme në shkallën sa janë afër origjinat e baltrave të tyre, e do të ndryshojnë në masën që këto origjina largohen nga njëra-tjetra. Me origjinë të diçkaje kuptohen gjërat, nga të cilat varet ardhja e saj në ekzistencë, ndërkaq kuptohet që ato nuk janë vetë shkaku i kësaj ekzistence. Fjala '*Tean*' është shumësi i '*Tinat*', që do të thotë 'origjinë ose bazë'. Këtu '*Tinat*' do të thotë, 'fara që del në trajta njerëzore pasi ka kaluar etapa të ndryshme të zhvillimit'. Origjina e kësaj fare ka parasysh përbërësit, nga të cilët ajo është krijuar e të cilët ndihmojnë në formimin e saj. Si rezultat, toka e kripur, e ëmbël, e butë apo e fortë mbajnë parasysh pikërisht këta përbërës elementarë. Dhe, meqë këta përbërës elementarë mbartin veti të ndryshme, farat që bëhen prej tyre do të kenë, edhe ato, karakteristika dhe veti të ndryshme, të cilat, në fund të fundit, do manifestohen me ndryshime në tiparet dhe sjelljet e atyre që lindin prej tyre.

Ibn Ebi'l-Hadidi ka shkruar që 'origjinat e *Tinatit*' nënkuptojnë faktorët konservativë, të cilët, sipas Platonit e filozofëve të tjerë, mbartin në vetvete vetitë më specifike. Arsyeja, pse quhen 'Origjina të *Tinatit*', është se ato i shërbejnë trupit të njeriut si mbrojtje që nuk i lejon elementet përbërëse të tij që të shpërbëhen. Ashtu si varet ekzistenca e diçkaje nga bazat e saj, edhe trupi i përbërë nga elemente e mbështet ekzistencën e tij në disa faktorë konservativë. Për sa kohë ekziston faktori konservativ, trupi është i ruajtur nga ndërprerja dhe shpërbërja dhe vet elementet janë të mbrojtura nga difuzioni dhe shpërndarja. Po kur ky faktor braktis trupin, elementet shpërndahen.

Sipas këtij shpjegimi, duket sikur fjalët e Imam Aliut synojnë të thonë që Zoti ka krijuar faktorë të ndryshëm burimorë, midis të cilëve disa janë me vese e disa të tjerë me

virtyte, disa janë të dobët dhe disa të fortë, e që, për pasojë, çdo njeri do të veprojë në pajtim me faktin se si janë faktorët e tij burimorë. Kur ka ngjashmëri në prirjet e dy personave, kjo është sepse faktorët e tyre burimorë janë të ngjashëm, e nëse tendencat e tyre ndryshojnë, kjo është sepse ata faktorë janë të pangjashëm.

Po ky interpretim nuk është i saktë, se fjalët e Imam Aliut lidhen jo vetëm me ndryshimin në sjellje dhe karakter, por edhe në tipare e në formë, ndërkohë që dallimet në tipare e në formë nuk mund të jenë rezultat i dallimeve të faktorëve burimorë.

Sido që të jetë, nëse shkak i ndryshimeve në tipare e sjellje janë vërtet faktorët burimorë, apo të tillë janë vetëm përbërësit elementarë, këto fjalë duket sikur shpien në mohimin e vullnetit dhe provojnë imponimin[1687] e veprimeve njerëzore. Në qoftë se aftësia e njeriut për të menduar dhe vepruar varet nga '*Tinati*', ai do të detyrohej të sillej në një mënyrë të caktuar, gjë që do të thotë se as do meritonte lëvdata për punët e mira, e as do duhej bërë fajtor për zakonet e tij të këqija. Por kjo hipotezë është e pasaktë, sepse është pranuar një herë e mirë që Zoti di gjithçka, që lidhet me krijimin, pasi ai vjen në ekzistencë ashtu si e dinte edhe para se të vinte në ekzistencë. Ai e dinte, pra, qysh në krye, çfarë do të bënte e çfarë nuk do të bënte një njeri i caktuar me vullnetin e tij të lirë, prandaj edhe i dha aftësi për të vepruar në pajtim me vullnetin e tij të lirë, duke krijuar për çdonjërin një '*Tinat*' të përshtatshëm, që nuk është, megjithatë, shkak i veprimeve të tij në atë masë sa të jetë ai që vendos për lirinë e vullnetit. Kuptimi i krijimit nga një '*Tinat*' i përshtatshëm është që Zoti nuk qëndron domosdoshmërisht në rrugën e njeriut, po i lejon atij të ecë në një rrugë të zgjedhur me vullnetin e tij të lirë.

## Ligjërata 235

### *Mbajtur ndërkohë që Imam Aliu i bënte Profetit të Shenjtë larjen funerale dhe e vinte në qefin*

O Profet i Shenjtë! Të kam dashur e nderuar më shumë nga sa kam dashur e nderuar tim' atë e time 'më! Vdekja jote i dha fund Profetësimit, zbulesave e mesazheve Hyjnore, dhe kjo gjë s'kishte ndodhur pas vdekjes së profetëve të tjerë. Vendi yt në lidhje me ne, Ehl-i Beitin, është aq i veçantë, sa dhembja për ty na bëri t'i harrojmë gjithë humbjet e helmet e tjera. Dhembja për ty u bë dhembje e të gjithëve dhe të gjithë muslimanët janë pikëlluar njësoj prej saj. Po të mos na kishe urdhëruar durim e të mos na e kishe ndaluar vajin, do kishim mbushur një det të tërë me lotët tanë,

[1687] E fatit.

po as kështu dhembja jonë nuk do mund të lehtësohej dot; helmi ynë s'ka të sosur e ata lot do të kishin qenë fare pak për hidhërimin që ndiejmë për ty. Por vdekja është gjë që s'zhbëhet dot më dhe as ka mundësi të prapset.

Ti e di, o Profet i Zotit, që unë të kam dashur e nderuar më shumë se nga sa kam dashur e nderuar tim' atë e time 'më. Kujtona tani pranë Zotit dhe kujdesu për ne e mos na harro.

### Ligjërata 236[1688]

***Në këtë[I] ligjëratë Imam Aliu ka treguar gjendjen e vet pas migrimit të Profetit të Shenjtë, deri sa u takua përsëri me të***

Unë fillova të ndjek rrugën që kishte ndjekur Profeti i Shenjtë e merrja lajme rreth tij deri sa arrita në vendin që quhet el-Arxh.

Shënim i Sejjid Raziut: Shprehja e Imam Aliut '*fa-Ata-u-Zik-Rahi*' përfaqëson formën më të lartë të elokuencës dhe shprehjes. Ai synon të thotë se i vinin lajme për Profetin e Shenjtë që nga çasti i largimit të tij e deri sa arriti në atë vend. Dhe këtë mesazh ai e jep vetëm me një shprehje të mrekullueshme.

[I]Profeti i Shenjtë qëndroi në Mekë dhe për trembëdhjetë vjet të tjerë pasi filloi periudha e Profetësimit. Gjatë kësaj kohe, ai pësoi padrejtësitë më të egra e privacionet më të mëdha. Kurejshët e pafé ia mohuan gjithë burimet e mjeteve të jetesës e nuk lanë rast pa përdorur për t'i krijuar vështirësi, aq sa në fund menduan t'ia merrnin edhe jetën dhe nisën të bënin plane si ta hiqnin qafe. Dyzetë nga njerëzit e tyre më me ndikim u mblodhën në Dar un-Nedwah për ta diskutuar këtë problem e vendosën që nga çdo fis të zgjidhej një person e pastaj ta sulmonin të gjithë së bashku. Në këtë mënyrë, Beni Hashimët nuk do të guxonin të armiqësoheshin me gjithë fiset e puna do mund të mbyllej vetëm duke paguar çmimin e gjakut. Për ta vënë në jetë komplotin, grupi i këtyre njerëzve zuri pusi pranë shtëpisë së Profetit të Shenjtë natën e ditës së parë të Rebi ul-Ewwelit, në mënyrë që ta sulmonin në gjumë në shtratin e tij. Përgatitjet për ta vrarë kishin përfunduar të gjitha, po Zoti e njoftoi Profetin e Tij për të gjitha intrigat e Kureishëve të pafé. Ai e urdhëroi të vinte Aliun për të fjetur në shtratin e tij, kurse vetë të migronte në Medinë. Profeti i Shenjtë thirri Aliun e i tregoi çdo gjë, pastaj i tha: "Ali, ti do të shtrihesh në shtratin tim". Imam Aliu kërkoi të

[1688] Duket se Imam Aliu jep në këtë ligjëratë një përshkrim të hollësishëm të kësaj ngjarjeje të jetës së tij. Po nuk ka qenë e mundur të gjendet gjithë ligjërata. Sejjid Raziu ka gjetur prej saj vetëm këtë fragment.

dinte: "O Profet i Zotit, a do të shpëtohet jeta jote, duke fjetur unë këtu?" Profeti i Shenjtë tha: "Po". Kur dëgjoi këtë Imam Aliu ra përmbys duke falënderuar[1689] e u fut në shtratin e Profetit duke ia ekspozuar veten plotësisht rrezikut, kurse Profeti i Shenjtë u largua nga dera e prasme. Kureishët e pafé ishin në përgjim dhe gati për të sulmuar, por Ebu Lehebi tha: "Nuk është mirë të sulmojmë natën, sepse në shtëpi ka dhe gra e fëmijë. Sulmoni kur të agojë, por hapni sytë gjatë natës, se mos ju ikën gjëkundi." Dhe kështu tërë atë natë ata nuk i hoqën sytë nga shtrati, deri sa filloi të agonte. Atëhere bënë vjedhurazi përpara. Kur dëgjoi t'i afroheshin, Imam Aliu e hoqi mbulesën nga trupi e u ngrit më këmbë. Kurejshët e panë me sy të çakarritur e nuk po merrnin vesh nëse u bënin sytë, apo ishte vërtet ashtu. Pasi u siguruan që ishte Aliu, e pyetën: "Ku është Muhammedi?" E Aliu u përgjigj: "Mos ma besuat gjë, që më pyesni për të?" Kësaj ata nuk ditën ç't'i përgjigjeshin e u nisën për ta ndjekur, po gjurmët e këmbëve të tij i çuan vetëm deri te shpella Saur. Pas saj s'kishte më gjurmë këmbësh, as shenja të fshehjes në shpellë. Atëhere u kthyen prapa të shastisur, kurse Profeti i Shenjtë u drejtua për në Medinë, pasi ndenji dhe tre ditë të tjera në shpellë. Këto tre ditë Imam Aliu qëndroi në Mekë për të kthyer pasuritë që njerëzit ia kishin lënë në besë Profetit të Shenjtë, pastaj u nis dhe ai për Medinë, për t'u bashkuar me Profetin e Shenjtë. Deri në el-Arxh, që është një vend mes Mekës dhe Medinës, ai merrte rregullisht lajme nga Profeti i Shenjtë. Në këtë mënyrë vijoi marshimin duke e kërkuar gjithë ankth, deri sa e takoi në Kuba, më dymbëdhjetë të Rebi-ul-Evelit, dhe hyri në Medinë së bashku me të. (et-Taberi, *et-Tefsir*, Vol. 9, f. 148-151 dhe *et-Tarikh*, Vol. 1, f. 1232-4; Ibn Sa'd, *et-Tabakat*, Vol. 1, P. 1, f. 153-4; Ibn Hisham, *es-Sireh*, Vol. 2, f. 124-8; Ibn ul-Athir, *Usd ul-ghabeh*, Vol. 4, f. 25 dhe *Tarikh ul-Kamil*, Vol. 2, f. 101-104; Ibn Kethir, *et-Tefsir*, Vol. 2, f. 302-3 dhe *el-Bidaje we'n-Nihaje*, Vol. 3, f. 180-1; Ibn Ebi'l-Hadid, *Sherh*, Vol. 13, f. 303-6; es-Sujuti, *ed-Durr ul-menthur*, Vol. 3, f. 179-180; Alameh Mexhlisi, *Bihar ul-anwar*, Vol. 19, f. 28-103).

## Ligjërata 237[1690]

### *Grumbullimi i zahireve për jetën tjetër, ndërkohë që kalon në këtë botë. Kryerja e punëve të mira përpara ardhjes së vdekjes*

Punoni e kryeni punë të mira sa jeni në këtë jetë, sa kohë që librat rrinë akoma hapur për t'i regjistruar dhe ju lejohet akoma pendesa. Atij që largohet nga Zoti, i bëhet thirrje dhe mëkatarit i jepet shpresë për falje para se t'i jetë shuar jeta e fuqia për veprim. Pastaj koha shter, jeta merr fund, dera e pendimit mbyllet e engjëjt ngjiten në qiell bashkë me librat e tyre.

[1689] Zotin.

[1690] Disa studiues e konsiderojnë ligjëratën 238 si pjesë të kësaj ligjërate.

Prandaj njeriu duhet të nxjerrë dobi nga vetvetja për vetveten, nga i gjalli për të vdekurin, nga e vdekshmja për të përjetshmen dhe nga ai që niset për atë që mbetet. Njeriu duhet ta ketë frikë Zotin, se i janë dhënë vite për t'i jetuar deri sa t'i vijë vdekja, dhe i është dhënë koha e duhur të veprojë. E duhet ta mbajë veten në kontroll me frerin e tij e t'i përmbahet udhës së duhur me kapistrën e tij, duke frenuar vetveten nga mosbindja ndaj Zotit, e duke drejtuar vetveten për tek bindja ndaj Zotit.

## Ligjërata 238

***Lidhur me dy arbitrat, Ebu Musa el-Esh'ariun[1691] dhe Amr bin Asin, dhe duke qortuar Sirianët***

Njerëz primitivë, të ulët e skllevër të rëndomtë. Ata janë mbledhur nga gjithë anët e janë krijuar nga lloj-lloj turmash. Ata kanë nevojë të njohin shtyllat e Islamit, të disiplinohen, t'u mësohet virtyti e devocioni, të stërviten, përkujdesen e merren për dore. Ata nuk janë as emigrantë nga Meka, as ensarë, e as nga ata banorë të Medinës që e përqafuan Islamin dhe ndërtuan xhami përpara se të shkonte[1692] Profeti i Shenjtë.

Shikoni! Ata kanë zgjedhur nga ana e tyre atë që është më i afti për qëllimet e tyre, kurse ju keni zgjedhur atë që është më pak i afti për gjërat që kërkoni. Kujtohuni se si para pak kohe Abdullah bin Kejsi[1693] thoshte: "Është vetëm një grindje[1694], prandaj mos i merrni me vete harqet dhe mos i nxirrni shpatat nga milli". Po në qoftë se ai ishte i vërtetë në ato që thoshte[1695], atëhere e kishte gabim që vinte me ne, pa e detyruar njeri; e nëse gënjente, duhej parë me mosbesim. Prandaj, dërgoni Abdullah ibn Abbasin përballë Amr bin Asit. Shfrytëzojeni rastin që ju jep Zoti dhe siguroni kufijtë e Islamit. A s'e shikoni

[1691] Mu'avia e kishte blerë Ebu Musain për disa mijëra dinarë. Imam Aliu sugjeroi që të zgjidhej Abdullah bin Abbasi për të bërë arbitrimin në grindjen mes tij e Mu'avies, po komandanti i ushtrisë së Kufas nguli këmbë që kjo detyrë t'i jepej Ebu Musait.

[1692] Në qytetin e tyre.

[1693] Ebu Musa el-Esh'ariu.

[1694] Lidhur me thirrjen që u kishte bërë Imam Aliu qytetarëve të Kufas për të marrë armët e për t'u hedhur kundër rebelimit të Talhait e Zubeirit.

[1695] Për të akuzuar Imam Aliun si përgjegjës për përçarjen e krijuar në gjirin e muslimanëve pas vrasjes së Kalifit të Tretë.

që qytetet tuaja po sulmohen dhe fuqia e trimëria juaj po rrënohen[1696]?

## Ligjërata 239

***Në këtë ligjëratë Imam Aliu përshkruan anëtarët e familjes së Profetit të Shenjtë***

Ata janë jetë për dijen dhe vdekje për padijen. Vetëpërmbajtja e tyre flet për dijet e tyre dhe heshtja e tyre për mençurinë e fjalëve të tyre. Ata nuk shkojnë kundër së drejtës dhe s'dallojnë në mes tyre lidhur me të. Ata janë kolona të Islamit e streha e mbrojtjes së tij. Me ata, e drejta rikthehet në vendin e saj, ndërsa e padrejta merr rrokullimën dhe gjuha i pritet deri në rrënjë. Ata e kanë bërë fenë të vetën me vëmendje dhe kujdes, dhe jo thjesht nga të thënat e tregimtarët, sepse tregimtarët e dijeve janë shumë, po kuptuesit e tyre janë pak.

## Ligjërata 240

***Kur e rrethuan Uthman ibn Affanin në shtëpinë e tij, Abdullah ibn Abbasi i pruri Imam Aliut prej tij një letër, në të cilën ai i lutej Imam Aliut të nisej për te prona e tij në Janbe, në mënyrë që të fashiteshin fjalët që qarkullonin për të, se pas tij do të bëhej ai[1697] kalif. Uthmani ia kishte bërë edhe më përpara një kërkesë të tillë. Lidhur me këtë Imam Aliu i tha Ibn Abbasit:***

O Ibn Abbas, Uthmani po më trajton si ato devetë ujënxjerrëse, që herë shkojnë përpara e herë kthehen mbrapsht me kovën e tij. Një herë më çon fjalë të iki, pastaj më dërgon fjalë të kthehem prapë. Tani më lajmëron përsëri të largohem. Për Allah, unë kam vazhduar ta mbroj, po tani po trembem mos kam hyrë në mëkat.

[1696] Ushtria e Kufas nuk e përfilli këshillën e Imam Aliut dhe si rezultat vuajtën pasojat e budallallëkut të tyre.

[1697] Imam Aliu.

## Ligjërata 241

***Në të Imam Aliu u bën thirrje njerëzve të tij për xhihad***

Zoti ju kërkon t'i shprehni mirënjohje e ju beson punët e Tij. Ai ju ka dhënë kohë në këtë hapësirë të kufizuar jete, për të hyrë në garë me njëri-tjetrin për kërkimin e shpërblimit të Parajsës. Prandaj ngjishni brezat e mbërtheni mantelet. Guximi e vendosmëria e patundur për çështjen e Tij nuk rrinë dot krah për krah me jetën në luks e zbavitje. Gjumi shkakton dobësi në punët e mëdha të ditës, sepse terri i tij shkatërron kujtimet e kurajos.

Zoti bekoftë Muhammedin, Profetin dhe mësuesin tonë, dhe gjithë pasardhësit e tij, që janë fenerë në errësirë dhe mbështetje besnike, e na dhëntë të gjithëve paqe me bollëk.

*Ky libër u përfundua në muajin Rexheb, në vitin 400 H.*

*Zoti i dhëntë bekime mësuesit tonë, Muhammedit, të fundit të Profetëve, që udhëhoqi drejt udhës më të mirë, dhe pasardhësve të tij të dëlirët e bashkëluftëtarëve të tij që janë yje të bindjes.*

*Ky përkthim i 'Nehxhul Belaga'-s (në Urdu) u krye në Lahora në mbasditën e së premtes, më 18 të muajit Rexheb në vitin njëmijë e treqind e shtatëdhjetë e pesë hixhri.*

*Unë i përgjërohem Zotit ta bëjë këtë punë për mua dhe babain tim mjetin më të mirë për arritjen e shpërblimit dhe kënaqësisë së Tij në Ditën e Gjykimit, me anë të Bekimit dhe të Bujarisë së Tij. Sigurisht, Ai është më i Mëshirshmi nga të gjithë.*

*Përkthimi në anglisht nga teksti arabisht nga S. Ali Reza.*

*Karaçi, 17 Maj 1971. E hënë 21 e muajit Rebi ul-Ewwel, 1391 Hixhri.*

# Mbledhësi i '*Nehxhul Belaga*'.

Skicë e shkurtër e jetës së Sherif Raziut.

Çdo aspekt i jetës së Sejjid Raziut është pasqyrë e karakterit të lartë të stërgjyshërve të tij dhe çdo aspekt i sjelljes së tij - shembull i jetëve të dëlirëta të Imamëve të pastër. Ai zotëronte një magnetizëm të tillë në shpalosjen tërheqëse të gjerësisë së dijeve të tij, të lartësisë së veprimit të tij, të pastërtisë së zakoneve të tij, të bukurisë së sjelljeve dhe të li-risë së shpirtit të tij të shpenguar, saqë sytë mbeten peng i shkëlqimit e bukurisë së tij dhe zemrat ndihen të nemitura para këtij trashëgimtari të majave më të larta të fisnikërisë.

Emri i tij ishte Muhammed, mbiemri el-Razi dhe titulli (*kunia*) Ebu'l-Hasan. Ai u lind në vitin 359 H. në Bagdad, në një familje që ishte vatër e mësimdhënies e udhërrëfimit dhe garanci e nderit dhe e famës.

Babai i tij ishte Ebu Ahmed Huseini, i cili kishte qenë pesë herë në detyrën e Folësit të Familjes së Ebu Talibit[1698] e që kishte gëzuar ndere e prestigj të lartë e të vazhdueshëm në regjimet Abbaside dhe të Beni Buwejhit. Ndër të tjera, Ebu Nasr Bahau'd-Dawle Ibn Buwejhi i dha titullin 'et-Tahir-ul-Ehad'[1699] dhe e respektoi personalitetin e tij si dijetar dhe superioritetin e prejardhjes së tij në çdo rast. Linja e tij gjenealogjike lidhet me linjën e artë Imamike vetëm pas katër brezave: Ebu Ahmed Husein bin Musa bin Muhammed bin Musa bin Ibrahim bin Imam Musa el-Kadhim.

Sejjid Raziu vdiq më 25 të Xhemadi ul-Ewwel të vitit 406 H., në moshën 47-vjeçare, dhe u varros në rrethinat e Mauzoleut të Imam Huseinit. Ebu Ala el-Maarriu shkruajti për të një elegji, ku mes të tjerash thuhet:

*Të gjithë ata që janë të lartë në nder, virtyt e dije e lavdi,*
*Pema e tij[1700] thonë krahët zgjati e degët solli deri tek ti,*
*e gjakun hyjnor ta pru në deje nga i të madhit Shenjt Ali.*

Për pozitën dhe fisnikërinë e lartë të nënës së tij do flitet më poshtë. Prejardhja e saj vjen gjithashtu nga Familja e Profetit: Fatimeja, bija e Huseinit, birit të Hasan el-Nasirit, birit të Aliut, birit të Hasanit, birit të Umerit, birit të Aliut, birit të Huseinit, birit

[1698] Prijës i komunitetit të Sejjidëve.

[1699] Virtyti më i lartë, virtuoz i pashok, titulli 'më i pastërti'.

[1700] Pema gjenealogjike e Imam Aliut dhe e pasardhësve të tij.

të Ali bin Ebu Talibit.

Përveç udhëheqjes morale dhe edukimit të mrekullueshëm nga prindër të tillë të pastër e të kësaj sëre të lartë, ai mori dije nga mësues dhe edukatorë që njiheshin si mjeshtër të përsosur e prijës në fushat e tyre, të tillë si:

Hasan bin Abdullah Seraniu, që ishte një mësues i shkëlqyer i gramatikës, gjuhës, ritmit e rimës e që kishte shkruar komentarin e librit 'Babawejh' dhe shumë punime të tjera. Sejjid Raziu mësoi gramatikë që kur ishte ende fëmijë i vogël. Edhe historia e famshme e tepër domethënëse e Sejjid Raziut, që lidhet me gramatikën, ka të bëjë pikërisht me këtë mësues: Një ditë, ndërsa zhvilloheshin ushtrime në sintaksën desinenciale[1701], mësuesi e pyeti Sejjid Raziun: "Kur ne themi 'Raa'it-u Umer'[1702], cila është 'Nesbi Umer'[1703]?" Dhe ai u përgjigj menjëherë: "Aliu". 'Nasb' është emri i një prej rasave të lakimit, po ajo do të thotë dhe 'mosmarrëveshje'[1704], e Sejjid Raziu e mori këtë shprehje pikërisht në këtë kuptim të dytë. Seraniu e të tjerët shtangën nga shakaja e mendjemprehtësia e tij, sepse ai s'i kishte mbushur ende dhjetë vjetët.

Ebu Is'hak Ibrahim Ahmed bin Muhammed et-Taberiu ishte një tjetër mësues i tij. Ai ishte teolog, muhadith me famë, si dhe dijetar e rojtar i shquar i diturisë. Sejjid Raziu mori prej tij mësime mbi Kur'anin që kur ishte fëmijë. Mësues të tjerë ishin:

Ali bin Isa Rabi'e, që kishte studiuar nën drejtimin e Ebu Ali Faresit për njëzet vjet e kishte shkruar disa libra për sintaksën. Nën drejtimin e tij, Sejjid Raziu lexoi 'Izahe Ebu Ali' dhe disa libra për rimën dhe ritmin.

Ebu'l-Fatah Uthman bin Xhehniu, që ishte një veteran në mësimin e Arabishtes. Shkroi shpjegime të antologjisë (Divanit) së Mutanabiut dhe disa libra për parimet e fesë e të teologjisë.

Ebu Bekr Muhammed bin Musa el-Khawarizmi, komentues i dekreteve fetare, që për kohën kur jetoi ishte qendra e mësimdhënies.

Po më i shquari midis mësuesve të Sejjid Raziut ka qenë Ebu Abdullah Sheikh Mufidi, me të cilin nuk mund të krahasohej njeri tjetër në mësimdhënie, jurisprudencë (*fikh*), polemikë (*xhedid*) dhe teologji doktrinore (*kelam*). Vepra e tij shkencore kap shifrën e dyqind librave.

[1701] Që trajton analizën funksionale të përbërësve të fjalisë.

[1702] Unë pashë Umerin.

[1703] Akuzativi i emrit 'Umer'. 'Nesbi' ka dhe kuptimin 'mosmarrëveshje'.

[1704] Mosmarrëveshja e Aliut me Kalifin e Tretë.

Ibn Ebi'l-Hadidi na tregon nëpërmjet Sa'd Ibn Fakharit, se si një natë Sheikh Mufidi pa në ëndërr sikur i erdhi në Xhaminë e Karkh-ut Fatime Zehraja[1705] me Hasanin e Huseinin e iu drejtua duke i thënë: "O Sheikh, mësoju jurisprudencë dhe teologji këtyre djemve të mi". Kur Sheikhu u zgjua nga gjumi mbeti i hutuar e i shastisur dhe vriste mendjen për të gjetur kuptimin e ëndrrës. Nuk e kishte mbledhur veten ende, kur, sapo zbardhi agimi, pa Fatima bint el-Huseinin rrethuar nga shoqëruesit e saj të hynte në shtëpinë e tij bashkë me të dy djemtë, Sejjid Murtezain dhe Sejjid Raziun. Sapo e pa, Sheikhu u ngrit më këmbë në shenjë respekti. Ajo iu afrua dhe i tha: "O Sheikh, unë kam ardhur t'jua besoj juve këta fëmijë. Ju do t'u mësoni teologji". Kur dëgjoi këto fjalë, përpara syve iu shfaq dhe një herë skena e natës. Sytë iu mbushën me lotë dhe ai i tregoi ëndrrën e asaj nate e të gjithë sa ishin aty mbetën pa gojë kur e dëgjuan. Që nga ajo ditë Sheikhu i vuri të dy vëllezërit në qendër të vëmendjes dhe, edhe ata, duke shfrytëzuar potencialet e tyre, arritën atë pozitë të lartë e shquarje të veçantë në mësim, që habiti të gjithë njerëzit e dijes e që e vunë re jo vetëm të afërmit e tyre.

Sejjid Raziu ishte i pashok jo vetëm në dije e fisnikëri. Ai ishte shkrimtar i madh dhe orator i nivelit të lartë. Ebu'l-Hakim Khaberiu ka përpiluar në katër vëllime të mëdha kryeveprat e tij, që janë të pashoqe për nga shkëlqimi i fjalëve, rrjedhshmëria e shprehjes, bukuria e kompozicionit dhe madhështia e stilit. Kritikët janë të mendimit që margaritarët e sjellur prej tij në literaturë kanë zbehur shkëlqimin e shumë krijuesve Arabë e shumë nga ata pohojnë pa asnjë lëkundje se Kurejshët nuk kanë nxjerrë linguist apo shkrimtar më të mirë. Po Sejjid Raziu nuk e pa kurrë këtë gjë si burim krenarie e mburrjeje.

Në fakt, po të nisemi nga arritjet dhe veprat e tjera të tij, duhet të pranojmë që meritën dhe rolin më të madh në famën e tij nuk e kanë shkrimet e tij poetike, as veprat e tij shkencore prej gjuhëtari të mirëfilltë. Natyrisht, veprat studimore dhe kërkimore, që ai ka prodhuar me stilin e tij të veçantë të të shkruarit, janë të një standardi mjaft të lartë e mund të gjykohen si repere të horizontit të tij të gjerë. Kështu për shembull, mund të citohet vlerësimi i Ibn Khalikanit për zbërthimin e Kur'anit prej tij, që ai e gjykon si të paarritshëm nga njeri tjetër. Rreshtat diturore e letrare, që gdhendi në moshën e tij të re, janë thesari më i mirë i dijes e letërsisë. Disa nga shkrimet e tij të shquara janë: *Haka'ik ul-Tewil*, *Telkhis ul-Bejanan Mexhazi'l-Kur'ran*, *Mexhazetu'l-A'sar un-Nebewijje*, *Khasa'is ul-Aimme*; *Hashije Khilaful Fukaha*, *Hashije Izah*, etj.

Por, ndër gjithë punimet e tij, libri '*Nehxhul Belaga*' i mbledhur prej tij, arrin kulmin më të lartë. Në të ai ka grumbulluar në një libër të vetëm xhevahiret e pakrahasueshme të ligjëratave, shkresave, thënieve e këshillave të Imam Aliut.

[1705] Fatimeja, bija e vetme e Profetit të Shenjtë, bashkëshortja e Imam Aliut.

Veprat studimore të Sejjid Raziut kanë fituar shkëlqim të madh falë tolerancës, dinjitetit, zemërgjerësisë e aftësisë së tij për t'u futur në thelb të gjërave. Tërë jetës së tij, me gjithë këmbënguljen e paepur të Beni Buwejhit, ai nuk pranoi kurrë përfitime e shpërblime, dhe as lejoi të poshtërohej e kompromentohej në qëndrimet e tij duke u futur në borxh te ndokush. Kur u bë me djalë, Ghalib Fakhr ul-Mulk, ministër i Bahau'd-Daule-s, i dërgoi një mijë dinarë, sipas zakonit të atyre kohërave. Por, duke njohur mendësinë dhe prirjet e tij, i çoi lajm që këtë shumë e dërgonte për maminë. Sejjid Raziu ia ktheu mbrapsht paratë, duke i thënë që fisi i tij s'e shihte të përshtatshme që në rrethin e tij të futeshin gra të huaja, prandaj nuk kishte pajtuar mami, e se për këtë punë ishin përkujdesur zonja të moshuara të familjes, që nuk e quanin me vend të pranonin shpërblime për ngjarje të tilla. Ky vetërespekt e superioritet i mirëfilltë e i rafinuar e ngjiti qysh në moshë fare të re në majat e prestigjit e të ma-dhështisë, edhe pse këto nivele i takojnë zakonisht fazës më të fundit të arritjeve të një jete të tërë. Kur ishte vetëm njëzet e një vjeç ai u nderua me detyrën e ligjëruesit të Aal-i Ebu Talibit[1706] dhe me drejtimin e haxhinjve. Në ato kohë, të dyja këto detyra konsideroheshin si tepër të larta. Detyra e folësit, veçanërisht, ishte aq e lartë dhe e nderuar, saqë ai gëzonte autoritetin për të urdhëruar ndëshkimin, imponimin e dekreteve ligjore fetare, zgjidhjen e konflikteve të ndërsjellta si dhe kompetenca të tjera të këtij lloji. Detyrat e tij lidheshin edhe me ruajtjen e linjës së Sejjidëve[1707] e kujdesin për sjelljet dhe veprimet e tyre. Pushteti i funksioneve të tij si Ligjërues pati një shtrirje aq të gjerë e të gjithanshme, sa asnjë nga qytetet e vendit nuk mbetej jashtë ushtrimit të tyre. Po sapo ishte njohur si Kryefolës, ende pa mbushur moshën dyzet e shtatë vjeçare, në derën e tij trokiti Folësi i vdekjes dhe në vitin 406 H ky personalitet i madh u largua përgjithmonë nga kjo botë.

*Jeta jote isht' e shkurtër, por e pastër dhe e dëlirë,*
*Ka të tjera më të gjata, o krejt bosh, o gjithë këllirë.*

Vëllai i tij më i madh Aalam ul-Huda Sejjid Murtezai e përjetoi thellësisht këtë ngjarje tepër të trishtueshme. Ai e humbi krejt gjallërinë, pesha e hidhërimit e mposhti fare dhe braktisi shtëpinë e u mbyll në mauzoleun ogurmirë të Imam Musa el-Kadhimit. Kështu xhenazen e drejtoi Ebu Ghalib Fakhr ul-Mulku e në të morën pjesë gjithë elita, fisnikëria, dijetarët dhe gjykatësit. Më pas shkuan të gjithë sa ishin te Aalam ul-Huda dhe me zor të madh mundën ta sjellin përsëri në shtëpi. Pasqyrë e zemrës së tij të plaguar nga kjo gjëmë e madhe është elegjia që ai shkroi, një pjesë e së cilës është cituar më lart.

[1706] Shiko shënimin 1702.

[1707] Në persisht Sejjid është titulli që i shtohet emrit të personit që është pasardhës i Profetit; në arabisht ka dhe kuptimin 'zotëri'.

# Parathënie e botimit Urdu të *Nehxhul Belaga*:

**Mbi autorësinë dhe autenticitetin e veprës**

**Në emër të Zotit, më të Mëshirshmit, më të Dhembshurit.**

Me emër të Zotit, të Dhembshurit, të Mëshirshmit. Lëvduar qoftë Zoti, mbështetësi i Botëve! Paqe pastë mbi më të Madhin e Profetëve e Lajmëtarëve dhe mbi pasar-dhësit e tij të pastër e të dëlirë.

'*Nehxhul Belaga*' është përmbledhja më e famshme e fjalës së Ali bin Ebu Talibit, Prijësit të Besimtarëve, paqe e ndere qofshin mbi të. Ajo është mbledhur nga Sejjid Raziu, vëllai i Sherif Murtezait dhe flamur i udhërrëfimit, aty më të mbyllur të shekullit IV hixhri. Pas kësaj, ai vdiq në dhjetëvjeçarin e parë të shekullit të pestë; nga mënyra se si është hartuar '*Nehxhul Belaga*', duke lënë midis shumë faqe dhe vende bosh, del që ligjërimet dhe shkrimet e Imam Aliut janë qëmtuar nga burime të ndryshme. Duket se mbledhësit të saj duhet t'i jetë dashur shumë kohë për plotësimin e tyre, për vetë faktin që kjo punë i bie të ketë vazhduar deri në ditët e fundit të jetës së tij. Megjithëse vepra mund të quhej e përfunduar, ai fuste në të me nxitim çfardolloj materiali të ri, që i binte në duar, dhe nuk kujdesej për sistemimin e përshtatshëm të tij - edhe sikur ai të mos pajtohej me strukturën ekzistuese, duke u mjaftuar vetëm me një shënim, sipas të cilit filan e thënë e rendit këtë material në filan vend. Kjo mënyrë strukturimi e hartimi është e mjaftueshme në vetvete për të bindur njerëzit e paanshëm që stili i Sejjid Raziut në të shkruar dhe forca e tij shprehëse nuk kanë të bëjnë fare me përmbajtjen dhe që ai është kufizuar vetëm në mbledhjen e ligjëratave të Imam Aliut nga burime të ndryshme dhe në bashkimin mekanik të tyre. Këto hallakatje e shkujdesje ia cenojnë mjaft vlerat veprës, por janë pikërisht ato që e bëjnë të besueshëm autenticitetin e saj. Hartuesi i saj i është përkushtuar me aq shumë zell kopjimit besnik të fjalëve - siç haseshin në dorëshkrimet apo në kujtimet e tregimtarëve të ndryshëm, saqë fanatizmi i tij lëndon vende - vende edhe vetë shijet e lexuesit, i cili nuk e ndjen dobinë e kopjimit të një pohimi, që është ndeshur tashmë dhe më parë. Një gjë e tillë ndodh për shembull në qortimin drejtuar popullit të Basras, kur flitet për përmbytjen e saj, apo në përdorimin e shprehjeve të ndryshme për xhaminë e saj, të tilla si 'Niamat-i

Xhathime'[1708] ose 'Kaxhwetair in filuxhxhet-i Bahr'[1709] apo fjalë të tjera të kësaj natyre. Ky skrupulozitet i tij në saktësinë e kopjimit të kujton disa libra që botohen si fotokopje të dorëshkrimeve përkatëse, ku shpesh nuk ndreqen as gabimet më të dukshme, por vetëm tregohet me anë të shënimeve margjinale që kjo apo ajo fjalë është, me sa duket, e gabuar dhe që fjala korrekte duhet të jetë kështu apo ashtu. Natyrisht, lexuesi do dëshironte që në origjinal të mos figuronte fare versioni i gabuar dhe të vendosej vetëm versioni korrekt, por praktika që po diskutojmë, është zbatuar pikërisht për të garantuar saktësinë e kopjimit. Në të njëjtën mënyrë është vepruar edhe me vetë Kur'anin e Shenjtë, ku vërtetohet prania e gabimeve ortografike, që janë futur gjatë kompilimit të uthmanit[1710] nga kaligrafistët, siç është rasti i fjalës 'Laa azbahannahu'[1711], ku 'a'-ja e dytë është e gabuar, sepse këtu 'la'-ja nuk është për të dhënë kuptim mohues, meqë në të vërtetë ajo që paraprin 'azbahannahu'-n është 'lam'-I, që shpreh emfazë; por muslimanët e kohëve më të vona mendonin se nuk duheshin korrigjuar as gabimet e tilla, kaq të dukshme, përndryshe cenohej parimi i saktësisë në kopjimin e Shkrimit Hyjnor. Në fakt, është ky parim që e ka bërë skllavërisht besnik transmetimin e Kur'anit në shekuj. Në disa vende tingulli 'ta' (t-ëja), në 'Rehmat'[1712] për shembull, është shkruar me dorë, në disa të tjera 'Xhennet'[1713] është shkruar pa 'a', në disa folje, edhe pse të njëjësit, siç është 'Jadu'[1714], ndodhet ajo 'a' që shkruhet në foljet e shumësit, megjithëse është e pazëshme. Të gjitha këto pasaktësi janë toleruar vetëm e vetëm për t'i dhënë më shumë peshë autenticitetit të kopjimit. Kështu vepron edhe Sejjid Raziu kur i pranon frazat në po ato forma që i ka takuar, në mënyrë që në vepër të mos mund të futen nuanca ndërmjetësimi. Interesimi vetëm për faktin u jep fund një herë e mirë pretendimeve se gjoja ky libër është një vepër e sajuar nga vetë Sejjid Raziu.

Argumenti i dytë për këtë çështje lidhet me përdorimin e fjalëve 'Minha' ose 'Minhu', që do të thonë 'nga e njëjta', të cilat hasen ndërmjet pjesëve të ndryshme të një fjalimi, ku zakonisht njëra pjesë është pothuajse krejt e palidhur me pararendësen e saj. Ka ndodhur që në këtë mënyrë të lidhen fragmente, që u përkasin periudhave të para-profetësimit ose të fillimeve të profetësimit, me të tjera, që i përgjigjen periudhës pas

[1708] Shprehje e rrallë, që ndeshet për herë të parë në '*Nehxhul Belaga*'. Rrjedhimisht ky libër konsiderohet si autoritet i saj.

[1709] Shiko shënimin 1702.

[1710] Fjala është për kompilimin ose mbledhjen e vargjeve të Kur'anit në një libër të vetëm, që u bë me urdhër të Kalifit të Tretë.

[1711] Takohet ne Surenë 27, vargu 1 i 'Kur'an'-it dhe do të thotë 'pres kokën'.

[1712] Mëshirë.

[1713] Kopsht (nënkupton Parajsën).

[1714] Thërras.

vdekjes së Profetit. Kjo dukuri i bezdis kërkesat e lexuesve, pa dyshim, por në të njëjtën kohë ajo e dëshmon edhe më fuqishëm misionin e veprës. Nëse ajo do kishte qenë vepër e Sejjid Raziut, do duhej që në të të ruhej një vijimësi e caktuar, e nëse ai do kish synuar të shkruante për dy subjekte paralele, do t'i kishte futur këto fragmente si fjalime më vete. Por Sejjid Raziu s'mund të bënte ndryshe, përderisa qëllimi që i kishte vënë vetes ishte vetëm një: Të paraqiste një përmbledhje besnike të fjalës së Imam Aliut.

Me këtë shpjegohet pse sa herë që një pjesë ligjërate ka përmbajtje të ndryshme nga një tjetër, pasuese e saj, dhe, për njërën apo tjetrën arsye, nuk është gjetur dot ndonjë lidhje midis tyre, ai nuk i shkrin në një të tërë, të vetme, as i ndan si dy fjalime të veçanta, por vetëm i dallon nga njëra-tjetra me fjalët 've minha' (nga e njëjta). Unë mendoj që në disa vende kjo imponohet nga përzgjedhja, kurse në vende të tjera shkak mund të ketë qenë fakti që materiali burimor ka ekzistuar vetëm në formën e librave - dorëshkrime dhe shumica e kopjeve të këtyre librave në dorëshkrime ishin në duart e individëve të veçantë. Mund të ndodhte, për shembull, që pjesa lidhëse të ishte ngrënë nga krimbat apo që faqet të ishin shkatërruar e boja të ishte shplarë, për shkak të lagështirës, duke bërë që shkrimi të mos deshifrohej më; në vende të tilla Sejjid Raziu nuk ka mundur të kopjonte pjesën ndërmjetëse. Dhe atëhere, në ankthin e tij të mbledhësit e të ruajtësit, ai ka kërkuar për të gjetur paralele të mëparshme, të mëvonshme apo edhe bashkëkohëse, që do mund ta mbushnin disi boshllëkun kuptimor; po kur s'ia ka dalë të gjente gjë, e pranonte dështimin duke i futur këto pjesë në libër me një 'we minha' (nga e njëjta) midis tyre. Përveç kësaj dihet që në atë kohë një masë e konsiderueshme e dijes transmetohej nga individë që mbanin mend përmendsh, nga njerëz të letrave dhe nga tregues të të thënave. Mund të ketë patur raste kur Sejjid Raziu ka dëgjuar fillime ligjëratash nga mësuesi i tij apo nga tregues të tëthënave dhe i ka hedhur në letër; pastaj, më vonë, mund të ketë ndeshur edhe fraza të tjera të së njëjtës ligjëratë, dhe i ka ruajtur edhe ato, por pa patur mundësinë të gjente edhe pjesët ndërmjetësuese; pikërisht këtë hapësirë boshe midis tyre, ai e mbushte me fjalët 've minha'. Edhe kjo përbën një provë të fortë të faktit që ai ka synuar vetëm të mblidhte e të ruante shkrimet e Imam Aliut, pa i lejuar vetes asnjë ndërhyrje personale.

Dëshminë e tretë të autenticitetit e sjellin vetë komentet e shkurtra të Sejjid Raziut, të cilat futen aty-këtu në fund të ligjëratave e që përmbajnë të dhëna për ndjenjat dhe opinionet e tij në lidhje me to, apo shpjegime të fjalëve që ai mendonte se duheshin futur në disa vende. Prania e këtyre komenteve në afërsi të drejtpërdrejtë me ligjëratat e ka bërë tepër të lehtë për atë që di ta shijojë Arabishten, që të kuptojë e të bindet se autori i këtyre komenteve nuk mund të ishte i njëjtë me autorin e ligjëratave. S'ka dyshim që elokuenca[1715] dhe ekspresiviteti i Imam Aliut është mbinjerëzor; por në ato pjesë të fjalës së tij, ku hasen

[1715] Përdorim i rrjedhshëm, efektiv, ekspresiv dhe bindës i gjuhës së folur.

versete Kur'anike, ato rrezëllojnë si gurë të çmuar midis zajeve të zakonshëm të lumit. Vetë Sejjid Raziu e ka cilësuar këtë fakt si provën e thelbit Hyjnor të Kur'anit në komentarin e tij të mirënjohur, të quajtur 'Hakik ut-Tenzi'. Edhe Sejjid Raziu ishte gojëtari më i madh i kohës së tij dhe ndodhej në majat e përsosmërisë së literaturës Arabe. Lexuesi i vëmendshëm e ndjen se syri i tij ka arritur të depërtojë tepër thellë, sa herë që në '*Nehxhul Belaga*' shfaqen fjalët e tij pas atyre të Imam Aliut. Në këto shënime ai ka vënë në punë të gjitha aftësitë dhe arsenalin e tij letrar, megjithatë madhështia e shkrimit, që ato komentojnë, manifestohet qartë, si një fakt i çmuar, që nuk ka nevojë të vërtetohet. Edhe kjo është një provë e madhe, e brendshme, që tregon falsitetin e dyshimeve se kjo vepër gjoja është një punë e maskuar e Sejjid Raziut.

Së katërti, Sejjid Raziu nuk ishte i panjohur për kohën kur jetoi. Ai kishte pozita me përgjegjësi si në punët e kësaj bote, ashtu edhe në fe. Ai jetoi në një periudhë plot me njerëz të mësuar të fesë e të kombit. Si kryeqytet i Perandorisë Abbaside, Bagdadi ishte në të njëjtën kohë qendër e dijeve dhe e literaturës. Vetë mësuesi i Sejjid Raziut, Sheikh Mufidi, jetonte në periudhën kur u kompilua '*Nehxhul Belaga*', sepse Sheikh Mufidi jetoi deri pas vdekjes së Sejjid Raziut, sepse dihet që nxënësi vdiq që në të gjallë të mësuesit të vet. Dhe s'ka dyshim që bashkëkohësit janë gjithmonë në kërkim të mangësive të njëri-tjetrit. Për më tepër, Sejjid Raziu kishte tërhequr mbi vete edhe mërinë e qeverisë së asaj kohe, duke mos mbështetur një dokument të përgatitur prej saj kundër Fatimidëve të Egjiptit[1716], të cilin e kishin nënshkruar nën presion edhe vetë vëllai më i madh i tij, bile edhe babai i tij; por Alame Sejjid Raziu nuk kishte pranuar ta bënte një gjë të tillë dhe nuk e vrau fare mendjen për pasojat që mund të rridhnin nga ky veprim. Një njeri me një karakter të tillë, që mund t'i dilte krah së vërtetës duke u armiqësuar deri edhe me vetë pushtetin, nuk mund të kryente një veprim të papërgjegjshëm, duke shkruar një libër të tërë e pastaj duke e paraqitur punën e tij si vepër të Imam Aliut, pa përmendur pastaj që ky mashtrim nuk mund të mbetej i fshehtë për të diturit e kohës; në qoftë se ai do kishte vepruar në këtë mënyrë, dijetarët dhe pushtetarët e kohës do ta kishin shndërruar këtë gjë në një skandal të vërtetë dhe nuk do kishin pritur deri sa të vdiste për ta kritikuar ashpërsisht. Por ne i kemi në dispozicion librat e dijetarëve të asaj kohe si dhe shkrimet e autorëve të shekujve të mëvonshëm: Ashtu si në të gjitha faktet e raportuara për jetën e tij, në to nuk gjendet as gjurma më e vogël e ndonjë qortimi të kësaj natyre apo ndonjë aluzion në lidhje me këtë çështje. Këtej del qartë se kemi të bëjmë me shpifje banale të disa individëve fanatikë, të cilët, duke konstatuar që disa nga faktet e '*Nehxhul Belaga*'-s drejtoheshin kundër pikëpamjeve të tyre, janë përpjekur ta paraqitin këtë vepër si një sajesë të Sejjid Raziut, duke injoruar faktin që përmbajtja e saj u pranua si vepër e Imam Aliut nga të gjitha partitë dhe opinionet e kohës qysh në ditët e vetë Sejjid Raziut, kundër të cilit nuk është ngritur asnjë fajësim i këtij lloji.

[1716] Dinasti e shi'itëve isma'ili, të cilët e pranonin institucionin e Imametit deri në 6 Imamët e parë.

Së pesti, nuk është fare e vërtetë që përpara Sejjid Raziut në Botën Islame nuk ka patur shkrime e vepra të Imam Aliut. Po të shohim me kujdes librat e historisë dhe të letërsisë, do konstatojmë që kanë ekzistuar përmbledhje autentike të ligjëratave të Imam Aliut shumë më përpara se të vdiste Sejjid Raziu. Historiani Mes'udi, për shembull, që ka jetuar në periudhën përpara Sejjid Raziut e që vdiq përpara se ky të lindte[1717], shkruan kështu në historinë e tij *Muruxh udh-Dheheb*:

> Fjalimet e Ali ibn Ebi Talibit, që mbahen mend përmendsh nga njerëzit, arrijnë në diçka më shumë se 480. Ato janë improvizuar [nga Imam Aliu] në raste të ndryshme, pa u përgatitur posaçërisht për to, dhe njerëzit i kanë treguar vazhdimisht si thënie të tij dhe kanë përdorur gjerësisht pjesë të tyre në fjalimet e në punimet e tyre.

Në qoftë se këto 'më shumë se 480 fjalime' do të ishin mbledhur bashkë, është e qartë që ato do të bënin një libër shumë më voluminoz se '*Nehxhul Belaga*'. Dhe po qe se një material i tillë ekzistonte qysh përpara lindjes së Sejjid Raziut, ç'nevojë mund të kishte ai, atëhere, që të mos e përdorte, por të shkruante vetë një libër si '*Nehxhul Belaga*'? Kështu mund të veprohej për dikë që s'ka bërë emër e s'ka lënë asnjë vepër, nga pasardhës të tij apo njerëz të lidhur me të, të cilët synojnë ta bëjnë tërheqës e të famshëm në një mënyrë fare të pamerituar, duke shkruar diçka vetë e duke i vënë emrin e tij. Citati i mësipërm i Mes'udit provon qartë e mjaftueshmë-risht ekzistencën e kësaj përmbledhjeje, përveç faktit që dëshmon se ajo nuk ishte depozituar në ndonjë muze apo në ndonjë skaj të humbur, si relike arkeologjike apo pronë e lënë nga ndonjë shenjt i vdekur, e vështirë për t'u arrirë: Fjalët 'që mbahen mend përmendsh' nga njerëzit ose 'njerëzit i kanë treguar vazhdimisht' dëshmojnë qartë që kjo përmbledhje disponohej në mënyrë të rëndomtë dhe njihej fare mirë nga dijetarët. Alame Ibn Ebi'l-Hadidi citon në komentarin e '*Nehxhul Belaga*'-s pohimin e mëposhtëm të sekretarit të famshëm të periudhës Abbaside, Abdul Hamid bin Jahjait, vdekur më 132 A.H., lidhur me këtë çështje:

> Unë kam mbajtur në mendje shtatëdhjetë fjalime të Ali ibn Ebi Talibit dhe jam i vetëdijshëm për avantazhet dhe bekimet që kam patur prej tyre.

Pas kësaj vjen pohimi i Ibn Mukafes (vdiq më 142 A.H.), cituar nga Alame Hasan en-Nadubi në komentet e tij për *Kitab ul-Bejan we't-Tabi'in* të Xhahizit. Ai shkruan për Ibn Mukafen:

> Ka shumë të ngjarë që Ibn Mukafe të ketë përfituar shumë nga fjalimet

[1717] Sejjid Raziu vdiq akoma i ri, në vitin 406 Hixhri, kurse Mes'udi kishte vdekur qysh në vitin 340 Hixhri, kur jetonte jo vetëm mësuesi i Sejjid Raziut, Sheikh Mufidi, por edhe vetë mësuesi i tij, Saduk Muhammed bin Ali bin Babawejh Kummi.

e Prijësit të Besimtarëve, Ali ibn Ebi Talibit, përsa i takon fuqisë shprehëse; ai e thoshte shpesh se ndjente kënaqësi kur pinte nga burimet e ligjëratave të tij, gjë që ai s'e bënte rrallë; prandaj dhe bekimet e këtij burimi për të rriteshin e s'gjenin shterje kurrë.

Pas kësaj është Ibn Nabata (vdiq më 374 H.). Edhe ai ka jetuar përpara Sejjid Raziut. Ibn Nabata shprehet kështu:

> Unë kam mbajtur në mendje një thesar fjalimesh, bekimi i të cilave më rritet sa më shumë që nxjerr përfitime prej tyre. Unë kam mbledhur qindra fragmente nga ligjëratat e Ali ibn Ebi Talibit.

Ky pohim i Ibn Nabatas është përmendur edhe nga Ibn Ebi'l-Hadidi.

Në 'Rixhal ul-Kishi' është shkruar lidhur me thënien e Ebu Sebegh Kinanit për Zejd ibn Ali ibn Huseinin[1718] se ai e kishte zakon t'i dëgjonte rregullisht fjalimet e Imam Aliut. Ebu Sebegh thotë:

> Ai e kishte zakon t'i dëgjonte fjalimet e Imam Aliut prej meje.

Kjo lidhet me shekullin e dytë H. dhe këtej del qartë që qysh në atë kohë ekzistonte një përmbledhje e fjalimeve të Ali ibn Ebi Talibit, për të cilën pranohej autorësia e drejtpërdrejtë e tij. Përmendja e termit 'fjalime të Aliut' në të gjitha këto burime, si një përcaktim i mirënjohur e fare i zakonshëm, tregon që në ato kohë nuk ngrihej asnjë dyshim lidhur me këtë çështje. Vetëm pas disa shekujve të tjerë shkrimtarët e menduan të volitshme për qëllime të caktuara që të hidhnin dyshime mbi këtë realitet dhe filluan të përdornin termin 'që i referohen Aliut', kurse më parë nuk është përdorur asnjë fjalë e vetme që ta vinte këtë fakt në diskutim apo të hidhte dyshime mbi të.

Sipas 'Rixhal ul-Kebir', këto fjalime i ka përmbledhur në një libër Zejd bin Wehab Xhehniu (vdiq më 90 A.H.), i cili ka qenë edhe vetë një rrëfyes i thënieve të Imam Aliut. Më vonë fjalimet e thëniet e tij i kanë kompiluar edhe persona të tjerë, që kanë jetuar përpara Sejjid Raziut. Këta janë:

**1.** Hisham bin Muhammed Sa'ib Kalbi (vdiq më 146 A.H.). Përmbledhja dhe kompilimi i tij referohet në faqen 251, kapitulli 7 i 'Katalog'-ut të Ibn Nedimit.

**2.** Ibrahim bin Zubeir Farazi. Ai referohet në 'Katalog'-un e Tusi-ut si më poshtë:

---

[1718] Njihet më shumë me emrin Zejd Dëshmori. U martirizua gjatë Imametit të Imam Xha'fer es-Sadikut.

> ... shkroi disa libra, duke përfshirë 'Kitab ul-Malahim' dhe 'Kitab-i Khutab-i Ali[1719]'

Një referencë lidhur me të ekziston edhe tek *Rixhal ul-Nexhashi*.

**3.** Ebu Muhammed Museda bin Sadaka Abadiu. Për të *Rixhal ul-Nexhashi* thotë:

> Atij i përkasin disa libra, duke përfshirë edhe një me fjalime të Aliut.

**4.** Ebu'l-Kasim Abdul-Azim bin Abdullah Hasani, varri i të cilit ndodhet jo shumë larg prej Teheranit e që njihet me emrin Shah Abdul-Azim. Ai ishte ndër bashkëpunëtorët e Imam Ali Nekiut. Fjalimet e mbledhura prej tij referohen tek *Rixhal ul-Nexhashi* si më poshtë:

> Një nga librat e tij është 'Fjalime të Aliut'.

**5.** Ebul Khair Saleh bin Abi Hammad Raziu. Edhe ai ishte ndër bashkëpunëtorët e Imam Ali Nekiut. Naxhashi thotë:

> Midis veprave të tij është 'Libri i fjalimeve të Prijësit të Besimtarëve'.

**6.** Ali bin Muhammed bin Abdullah Medeiniu (vdiq më 335 A.H.). Ka bërë përmbledhjen e fjalimet të Imam Aliu që u ka shkruar nëpunësve tij. Kjo përmendet në *Muxhem ul-Udaba* të Jakut el-Hamawiut, pjesa 5, faqe 313.

**7.** Ebu Muhammed Abdul-Aziz Xhahuvi Basri (vdiq më 320 A.H.). Përmble-dhjet e tij përfshijnë: 'Ligjëratat e Aliut', 'Libri i letrave', 'Libri i predikimeve të Aliut', 'Libri i fjalimeve të Aliut mbi luftën' dhe 'Libri i lutjeve të Aliut'. Sheikh et-Tusi i përmend të gjitha këto libra në 'Katalog'-un e tij, po kështu ka bërë edhe në *Rixhal*, duke vënë në dukje numrin e madh të shkrimeve të këtij autori.

**8.** Pasi riprodhon disa thënie, proverba e fjalime të Imam Aliut në librin e tij të famshëm *Tuhaf ul-'Ukul* (f. 13), Ebu Muhammed Hasan ibn Ali bin Shu'be el-Harrani (vdiq më 320 A.H.) shkruan:

> Në qoftë se do shkruanim fjalimet dhe ligjëratat e tij[1720] në lidhje me konceptin e Njëshmërisë së Zotit, duke i lënë mënjanë të gjitha çështjet e tjera, ai vetëm do të ishte sa ky libër.

Kështu pra, po të bëjmë një përmbledhje të të dhënave të mësipërme, rezulton që:

---

[1719] Libri i ligjëratave të Aliut.

[1720] Të Imam Aliut.

Në shekullin e parë, Zejd bin Wehabi kishte përgatitur një përmbledhje të fjalimeve të Imam Aliut.

Në shekullin e dytë, në ditët e Abdul-Hamid bin Jahjait, Khatibit dhe të Ibn Mukafes, pranohej se ekzistonte një përmbledhje e tillë, kurse nga mesi i këtij shekulli, fjalimet e Imam Aliut recitoheshin e dëgjoheshin, siç bëhet e ditur dhe nga rrëfimi për Zejd Dëshmorin, djalin e Imam Zejnul-Abidinit. Hollësitë e dhëna prej Abdul-Hamidit dhe Ibn Mukafes tregojnë qartë që këto ligjërata mbaheshin gjithmonë parasysh e përdoreshin nga dijetarët e kohës.

Në shekullin e tretë, kanë qenë disa autorë, që bënë përmbledhje të fjalimeve që kishin mbërritur deri tek ata. Pse, atëhere, duhej që Sejjid Raziu të mos i përfillte gjithë këto përmbledhje, por të vriste mendjen e të shkruante diçka tjetër, vetë ai, për t'i vënë pastaj emrin e Imam Aliut?

Së gjashti, është krejt e qartë që Sejjid Raziu nuk kishte asnjë mundësi t'i shkatërronte fizikisht të gjithë këta libra, që qarkullonin qysh nga kohët mjaft të hershme, kur ishin shkruar, dhe pastaj të qarkullonte në vend të tyre atë që ai vetë kishte sajuar, gjoja si vepër të Imam Aliut. Ishte e pamundur të bëhej një gjë e tillë, veç po të ndodhej koleksioni i plotë i kopjeve të tyre në duart e një zotëruesi të vetëm, strukur diku, në ndonjë vend të humbur, ashtu siç thuhet se ka bërë Sheikh Ibn Ali Sina, i cili paskej marrë të gjitha punimet e Farabiut nga një person i vetëm për t'i shkatërruar, e, më pas, për t'i përvetësuar që të gjitha. Në rastin konkret nuk mund të ndodhte kurrë një gjë e tillë, sepse ligjëratat e Imam Aliut mbroheshin në strehën e sigurtë të zemrave e të mendjeve të dijetarëve, ato qarkullonin në të gjitha arteriet e lidhjet e Botës Islame dhe përmbledhjet e tyre kishin për autorë një numër të madh personash të ndryshëm. Përveç kësaj, këto përmbledhje kanë qarkulluar paralelisht me punimin e Sejjid Raziut. Në qoftë se puna e këtij të fundit për mbledhjen dhe botimin e tyre në një libër të vetëm do të dallonte qoftë edhe vetëm në stil nga përmbledhjet në fjalë, s'ka pikë dyshimi që të gjithë njerëzit e mësuar të kohës, zëdhënësit e botës Islame dhe dijetarët e epokës, që njiheshin mjaft mirë me to apo i kishin lexuar e mbajtur në mendje, do të kishin ngritur zërin e tyre të protestës; ky veprim do të kishte ngjallur midis tyre një indinjatë të thellë dhe Sejjid Raziu do të kishte fituar nam të keq në sytë e të gjithëve. Për një sakrilegj të tillë do kishin shkruar libra jo pak dijetarë bashkëkohës të tij, për ta kritikuar për faktin që vepra e tij dallonte, sado pak, nga vepra aq e përhapur dhe e mirënjohur e Imam Aliut. Nga ana tjetër, ky incident do t'i vinte shumë për mbarë karakterit fetar të motivit që nxiti më vonë disa njerëz të hidhnin dyshime e të ngjallnin mosbesim lidhur me '*Nehxhul Belaga*'-n, vetëm për faktin se përmbante thënie qortuese e kritike ndaj disa personave, që shumica e muslimanëve i trajton si personalitete të respektuara.

'*Nehxhul Belaga*' është shkruar në kryeqytetin e Mbretërisë Abbaside, që ishte

qendra e mësimit sunni. Në atë kohë midis sunnive kishte dijetarë, shkrues të Kur'anit, oratorë, biografë dhe tradicionistë mjaft të famshëm, shumica e të cilëve ishte përqendruar pikërisht në Bagdad. Në qoftë se ligjëratat e Imam Aliut, që ekzistonin qysh nga ditët e Ibn Mukafes, Abdul-Hamid bin Jahja Xhahizit e të dijetarëve të tjerë, nuk i përmbanin këto objeksione, qortime e kritika, atëhere subjektet e tyre do të kishin qenë të ndryshme nga të '*Nehxhul Belaga*'-s, rrjedhimisht sunnitë e asaj kohe do kishin zbrazur pa ngurruar fare mbi kokën e tij të gjithë zjarrin e Skëterrës; ata do ta kishin interpretuar një gjë të tillë si sulm ndaj fesë së tyre dhe do ta kishin djegur ose bërë copë e thërrime përmbledhjen e re. Por asgjë e tillë nuk ndodhi dhe kundër Sejjid Raziut nuk u ngrit as fajësimi më i vogël. Kjo është një provë dërrmuese e faktit që në librin e hartuar prej tij nuk kishte risi të papritura dhe që thelbi i tij ishte i njëjtë me atë të përmbledhjeve të tjera, që qarkullonin qysh nga kohë më të hershme. Dijetarët nuk ndiheshin të huaj ndaj materialit të këtij libri, sepse ishin familjarizuar me të dhe ishin mësuar me dëgjimin dhe recitimin e tij. Ata e vlerësonin këtë thesar të kulturës për vlerat e tij letrare dhe nuk ishin viktima të mendjengushtësisë, që të dëshmonin dyshime kundër tij e ta denigronin vetëm përfaktin se përmbante material kundër besimit të tyre.

Së shtati, përmendim faktin që ekzistojnë akoma shumë libra të periudhës përpara Sejjid Raziut, të cilat përmbajnë në shumë raste referenca autentike të thënieve e ligjëratave të Imam Aliut, të tilla si:

*El-Bejan we't-Tabi'in* i Xhahizit (vdiq më 255 H.); *Ijun ul-Ekber* dhe *Gharib ul-Hadith* të Ibn Kutejbe Dinawariut (vdiq më 276 H.); *Tarikh*-u i famshëm i Jakubit (vdiq më 276 H.); *Ekber ut-Tiwal* e Ebu Hanife Dinawariut (vdiq më 280 H.); *Kitab ul-Muberrid* e Ebu'l Abbas el-Muberridit (vdiq më 286 H.); *Tarikh* i historianit të famshëm Ibn Xherir Taberi (vdiq më 310 H.); *Kitab ul-Muxhtena* e Ibn Dureidit (vdiq më 321 H.); *el-Ikd ul-Ferid* e Ibn Abd Rabbihut (vdiq më 328 H.); libri i famshëm el-Kafi e Thikat ul-Islam Kuleinit (vdiq më 329 H.); libri i famshëm i historisë *Muruxh udh-Dheheb* i Mes'udit (vdiq më 346H.); *Kitab ul-Aghani* e Ebu'l Faraxh-Isfahanit (vdiq më 356 H.); *Kitab un-Nawadir* e Ebu Ali Keriut (vdiq më 356 H.); *Kitab et-Teuhid* dhe përmbledhje të tjera të traditave të Sheikh es-Sadukut (vdiq më 381 H.); si dhe *Kitab ul-Irshad* dhe *Kitab ul-Xhemel* e Sheikh el-Mufidit (vdiq më 416 H.), i cili është i një periudhe më të vonshme sesa Sejjid Raziu, për nga data e vdekjes, por në fakt i përket një periudhe më të hershme, meqenëse ka qenë mësues i tij. Kur krahasohen fjalimet e Imam Aliut nga këta libra, me ato që janë regjistruar nga Sejjid Raziu vërehet përputhje e shpeshtë e tyre. Edhe në qoftë se '*Nehxhul Belaga*' ka ndonjë gjë që nuk është në këta libra apo këta libra kanë ndonjë material që nuk është përfshirë në '*Nehxhul Belaga*', ato përputhet me njëra tjetrën në pikëpamje të mënyrës së të shprehurit, stilit të të folurit, vijimësisë, përsosmërisë së lartë, forcës imponuese dhe vërtetësisë së shprehjes. Asnjë Arab i kulturuar nuk mund të ngrerë dyshime lidhur me këto aspekte të tyre. Fakti që vepra dhe fjala e Imam Aliut, siç jepet

në '*Nehxhul Belaga*', pajtohet në tërësinë e saj me veprën e fjalën e tij në librat e tjerë, së bashku me dallimet thelbësore mes tyre dhe parathënies e komenteve të vetë Sejjid Raziut në këtë libër - gjë që është, në fakt, një pasojë e pashmangshme e autenticitetit të tyre dhe e korrektësisë së mbledhësit të tyre - mjaftojnë plotësisht për t'i provuar çdo njeriu të paanshëm që Alame Sejjid Raziu vetëm sa ka sistemuar fjalën e veprën e Prijësit të Besimtarëve në një libër të vetëm, pa bërë më asgjë tjetër.

Së teti, njihen shumë bashkëkohës të Sejjid Raziut si dhe shumë autorë të tjerë të periudhave në kufi me kohën kur jetoi, që u përpoqën, edhe ata, të mblidhnin veprën e Imam Aliut. Disa prej tyre i përfshinin materialet që gjenin si plotësime të librave të tyre; mund të përmendim si të tillë: 'Texharib ul-Umam' i Ibn Meskewejh (vdiq më 421 H.); *Hiljet ul-Ewlija* i Hafiz Ebu Na'im el-Isfahanit (vdiq më 430 H.); *Tahdhib* dhe *Kitab ul-Amali* të Sheikh ut-Taife Ebu Xha'fer et-Tusi (vdiq më 460 H.), i cili, duke qenë nxënës i Sheikh Mufidit, është edhe bashkëkohës i Alame Raziut dhe, duke qenë nxënës i Sejjid Murteza Alam ul-Hudas, nisur edhe nga viti i vdekjes së tij, është i një periudhe më të vonshme; Abdul-Wahid bin Muhammed bin Abdul-Wahid Amedi, që i përkiste së njëjtës periudhë, në librin e tij të njohur *Ghurar ul-Hikam we Durar ul-Kelam*, që përmban thënie të shkurtra të Imam Aliut dhe ka qenë botuar në Egjipt, Sudan e Indi dhe që ekzistonte edhe në përkthimin Urdu; po kështu Ebu Sejjid Mensur bin Husein Ebi Waziri (vdiq më 422 H.) në librin e tij *Nudhha ul-Edeb we Nasr ud-Durar*, që është përmendur në *Keshf uz-Zunun* tek kapitulli 'Nun'; si dhe Kadi Ebu Abdullah Muhammed bin Selemeh Katai Shafi'i (vdiq më 453 H.), libri i madh i të cilit për këtë subjekt *Ma'alem ul-Hikam*, është publikuar në Egjipt. Gjithë këta dijetarë janë pak a shumë bashkëkohës të Sejjid Raziut. Kërkimet e tyre janë publikuar dhe janë në qarkullim, me përjashtim të librit të Ebu Sejjid Mensurit, që është përmendur në *Keshf uz-Zunun*. Përmbajtjet e tyre janë të ngjashme, në thelb, ose përputhen, në stil, me atë që ofron Alame Sejjid Raziu. Prandaj, në qoftë se do supozohej që Sejjid Raziu e kishte hartuar vetë tekstin e librit, ç'duhet thënë për gjithë mbledhësit e tjerë të veprës së Imam Aliut e për ata që përdorën pjesë të saj si pjesë e plotësime të librave të tyre? Rezulton se problemi do duhej ngritur për të gjithë këta autorë, sepse nuk na rezulton që ndonjë prej tyre të qëndrojë mbi Alame Sejjid Raziun në pikëpamje të lartësisë së pozitës, të drejtësisë apo të përkushtimit ndaj Zotit. Po të mendohej kështu vetëm për ata, kjo edhe mund të përligjej, por Alame Sejjid Raziu ishte më i urti i kërkuesve të Zotit dhe të gjithë librat biografikë e vënë në krye përsa i përket aftësive si letrar, elokuencës dhe forcës së të folurit. Pra, është përfundimisht e gabuar të shkohet nëpër mend, që këta njerëz mund të barabiten me Sejjid Raziun për nga vlerat njerëzore e letrare. Po nëse është kështu, pse, atëhere, nuk duhet të ekzistojë në përpjekjet e tyre mendore dhe në prodhimin e penave të tyre e njëjta diferencë, që ekziston, me siguri, në shtrirjet dhe thellësinë e dijeve të tyre? Njerëzit që kanë hartuar përmbledhjet, ndryshojnë si qielli me dheun, kurse materiali që ata kanë

mbledhur është nga i njëjti dhe i vetmi burim. Në këtë këndvështrim, me përjashtim të atij që është i prirur të mos i pranojë faktet, askush tjetër nuk mund të ngrerë dyshime apo mosbesim mbi faktin që puna e këtyre njerëzve është një mbledhje e sistemim i thjeshtë materialesh, gjë që do të thotë se ndikimet e stilit e të shijes së tyre vetjake mbi produktin e saj mund të shfaqen vetëm për shkak të mënyrës së radhitjes e të kritereve të ndjekura gjatë kompilimit. Me fjalë të tjera, aftësitë e tyre individuale, zgjuarsia, shtrirja e dijeve dhe niveli i tyre letrar nuk kanë të bëjnë aspak me përmbajtjen e vetë materialeve të mbledhura.

Së nënti, megjithëse personat e mësipërm janë bashkëkohës të Alame Sejjid Raziut në pikëpamje të periudhës kur jetuan, prapëseprapë, po të nisemi nga viti i vdekjes së disave prej tyre, është e sigurtë që koha kur ata kanë mbledhur e kompiluar është më e vonshme se ajo, gjatë së cilës u mblodh e kompilua '*Nehxhul Belaga*'. Pas tyre vjen një grup i tërë, që është më i vonshëm se Alame Raziu, i përbërë nga Ibn Ebi'l-Hadidi (vdiq më 655 H.), Sibt Ibn ul-Xheuzi (vdiq më 606 H.) dhe shumë autorë të tjerë. Është e qartë që libri '*Nehxhul Belaga*' i Alame Raziut nuk ishte i panjohur apo i fshehur prej tyre. Ajo që i nxiti këta autorë të punonin për të njëjtin problem, ishte vetëm fakti që gjatë përzgjedhjes së bërë nga Alame Sejjid Raziu s'ishin kopjuar pjesë të tëra të veprës së Prijësit të Besimtarëve, për shkak të mungesës së teksteve origjinale, apo sepse tekstet ishin ngrënë nga krimbat ose ngaqë mund të kishin qenë jo të plota. Rrjedhimisht dijetarëve u është dashur të korigjonin, pastaj të korigjonin përsëri e të bënin plotësime të vazhdueshme, punë, kjo, që vazhdoi deri në një të kaluar jo shumë të largët, me Sheikh Hadiun, pasardhës i Kashif ul-Ghitas, i cili shkroi 'Korigjimi i *Nehxhul Belaga*'-s, që është botuar në 'Nexhef ul-Eshref'. Sikur vetëm një nga autorët e periudhës së Alame Sejjid Raziut ose pas tij, të kishte patur dyshimin që fjalimet e shkrimet e përfshira në '*Nehxhul Belaga*' ishin hartuar e shkruar nga vetë Sejjid Raziu, të gjithë të tjerët, që në raste të tilla s'të falin as vonesën më të vogël, sidomos bashkëkohësit, do ta kishin gjykuar si detyrën e tyre kryesore, që të numëronin si një nga arsyet e hartimit të librave të tyre faktin që libri i servirur si vepër e Prijësit të Besimtarëve, nuk përmbante punën e tij të vërtetë, por ishte trilluar e shpikur, gjë që i ngarkonte ata me misionin e mbledhjes e të paraqitjes së punëve të tij të vërteta. Në qoftë se kjo nuk ndodhi, dhe dihet me siguri që kjo nuk ka ndodhur, atëhere na mbetet të pranojmë, në pajtim me të gjithë këta autorë, që teksti i mbledhur nga Alame Sejjid Raziu kishte qenë kompiluar qysh më parë, që qarkullonte si vepër e Imam Aliut, dhe që i vetmi qortim që ata mund t'i bënin Sejjid Raziut, ishte moslënia jashtë tij e disa prej fjalimeve, mungesat në mbledhjen e materialeve e në kërkimin e tyre, ose vetëm fakti që ai mund të kishte zbatuar një mënyrë radhitjeje ose një strategji kompilimi më të përshtatshme. Ishin pikërisht këto arsye, që mund të përligjnin ndërmarrjen e përpjekjeve për kompilime të reja, të cilat vazhdojnë edhe sot e kësaj dite. Në fakt ka shumë shkrimtarë, që do dëshironin t'i shihnin fjalimet e përfshira në '*Ne-*

*hxhul Belaga*' në një tjetër renditje. Por kjo është një çështje tjetër, ashtu siç është çështje tjetër të ushqesh dyshime e mosbesim ndaj vetë tekstit.

Argumenti i dhjetë lidhet me faktin që po të bëhet një përpjekje, fjalimet dhe ligjëratat e përfshira në '*Nehxhul Belaga*' mund të gjurmohen saktësisht në subjektet përkatëse të librave të kompiluara përpara '*Nehxhul Belaga*'-s; e nëse në librat më të hershëm gjëndet pjesa më e madhe e tyre e mungon vetëm një pjesë e vogël, kjo mangësi nuk mund ta hedhë në dyshime logjikën e shëndoshë, sepse dihet që për shkak të ngjarjeve të ndryshme, janë shkatërruar aq shumë koleksione librash, saqë, po të ishin ruajtur, do të ishin, sigurisht, më të shumta se ato që ekzistojnë sot. Është fakt, për shembull, që sot nuk ekzistojnë koleksionet e ligjëratave të Imam Aliut, të cilat, sipas njoftimeve që na janë lënë nga historia, kanë qenë kompiluar përpara Alame Sejjid Raziut. Prandaj, në qoftë se nuk gjendet diçka në librat që qarkullojnë ende, kjo nuk duhet të na bëjë të mendojmë se ajo diçka nuk ka pasë ekzistuar në libra të tjera, që sot nuk gjenden më. Alame Sheikh Hadi Kashif ul-Ghita i kishte kompiluar këto referenca të përmbajtjes së '*Nehxhul Belaga*'-s qysh përpara kompilimit të '*Nehxhul Belaga*'-s nga Mustedreku, njësoj si '*Nehxhul Belaga*'- ja e Madarikut, që duket se nuk ishte botuar dot në formë të plotë; në fakt njihet një përpjekje me vlerë nga një dijetar Indian sunni i Rampurit, i quajtur Arshi, publikuar në 'Faran' (Karaçi) në formën e një artikulli, dhe, po të bëhen kërkime të tjera, ka mundësi që të arrihen suksese të mëtejshme në këtë çështje.

Pika e njëmbëdhjetë ka të bëjë me praktikën që ndjekin dijetarët shi'i në kërkimet e tyre. Siç dihet, ata ekanë rregull që të mos pranojnë çdo libër apo vepër, që paraqitet si libër apo vepër e 'të pagabueshmëve', pa bërë më parë një shqyrtim të hollësishëm të tyre. Ata epërmbushin me zell të madh këtë detyrë kërkimore, duke hedhur poshtë haptazi atë që duhet hedhur, ose, kur lindin dyshime, duke treguar pasigurinë që kanë apo pjesët që zgjojnë dyshim. Në këtë mënyrë, veprat që paraqiten me autorësi të 'të pagabueshmëve' janë klasifikuar në grupime të ndryshme që pasqyrojnë shkallën e autenticitetit të tyre. Për shembull, '*Divani*' i Prijësit të Besimtarëve qarkullon si vepër e Imam Aliut, megjithatë dijetarët shi'i e shohin me mosbesim një gjë të tillë dhe s'i kushtojnë vëmendje a konsideratë. 'Komentari' i Imam Hasan Askeriut nuk është më pak i famshëm se '*Nehxhul Belaga*' dhe në të është mbështetur një tradicionist i vjetër e shumë i besueshëm, siç është Sheikh Saduku; kjo e bën pozicionin e tij disi më të mirë se rasti i mësipërm i 'Divanit', megjithatë shumica e dijetarëve shi'i nuk e njohin, bile puna ka shkuar deri aty, saqë dijetari kërkimor i kohëve të reja, Alame Sheikh Muhammed Xhavad Balaghi, ka shkruar një traktat të tërë, në të cilin provon që ai autorësia e tij nuk i vishet gabimisht Imamit në fjalë. 'Fikah ur-Rida' i atribuohet Imam Ridait, por autenticiteti i tij është bërë një çështje tepër skolareske, për të cilën janë shkruar libra herë pas here. Po kështu, nuk i kanë shpëtuar kritikës dhe dyshimit as '*Xha'feriat*'-i ose broshura 'Dhehebie' e Imam Ridait, etj. Pavarësisht nga kjo praktikë, fakti që qysh nga koha pas

Sejjid Raziut e deri më sot asnjë dijetar shi'i nuk ka ngritur ndonjë kundërshtim ndaj '*Nehxhul Belaga*'-s dhe nuk ka shprehur qoftë edhe një fije dyshimi apo mosbesimi kundrejt saj, është provë vendimtare që tregon se pozicioni i kësaj vepre në sytë e të gjithëve është unik dhe superior ndaj të gjitha koleksioneve të tjera. Në këtë pikëpamje, në qoftë se ka ndonjë libër të barabartë me '*Nehxhul Belaga*'-n, ky është vetëm 'Sahife el-Kamile', që është pranuar si përmbledhje e ligjëratave të Imam Zejnul-Abidinit. Asnjë libër tjetër nuk u përqaset dot këtyre dy librave në këtë pikëpamje.

Nga gjithë këto fakte e argumente del përfundimi që qysh nga koha kur jetoi Alame Sejjid Raziu e deri pas dy apo dy shekujve e gjysëm nga vdekja e tij, nuk është dëgjuar të ngrihet asnjë zë kundër '*Nehxhul Belaga*'-s., megjithëse për të kanë shkruar komente shumë dijetarë sunni, të tillë si Ebu'l-Hasan Ali ibn Ebu'l-Kasim Bejhakiu (vdiq më 565 H.), Imam Fakhr ed-Din Raziu (vdiq më 606 H.), Ibn Ebi'l-Hadidi (vdiq më 655 H.), Alame Sadudin Taftazaniu, e të tjerë. Ishte pasojë e këtyre komenteve e studimeve të shkruara nga dijetarët sunni, pikërisht, që '*Nehxhul Belaga*' u bë e njohur midis njerëve të thjeshtë. Duket se kjo bëri që disa rrethe sunni të mos ndiheshin mirë nga disa pjesë të saj, që kishin të bënin me tre kalifët e parë, gjë që çoi në polemika të brendshme. Si rezultat, duke parë me shqetësim se si ky libër vinte në dyshim vetë bazat e besimit të tyre dhe duke dashur të qetësonin njerëzit e thjeshtë, një grup i dijetarëve sunni e pa të nevojshme që të ngjallte dyshim e mosbesim ndaj '*Nehxhul Belaga*'-s, në mënyrë që kjo vepër të hidhej poshtë. I pari që e nisi këtë përpjekje ishte Ibn Khalikani (vdiq më 681 H.), i cili shkroi në adresë të Sejjid Murtezait:

> Njerëzit janë të mendimeve të ndryshme lidhur me librin '*Nehxhul Belaga*', i cili është një koleksion i ligjëratave të Ali ibn Ebi Talibit, për faktin nëse atë e kishte shkruar ai (Sejjid Murtezai) apo vëllai i tij, Raziu; sepse thuhet, nga ana tjetër, që ajo nuk është aspak puna e Ali ibn Ebi Talibit dhe që ai, që e ka përpiluar dhe ia ka veshur atij, e ka hartuar vetë; por Zoti e di më mirë këtë punë.

Është për t'u shënuar që zëri i kundërshtimit ndaj '*Nehxhul Belaga*'-s u ngrit pas dy shekujsh e gjysmë jo nga Bagdadi, qendra e ku ajo u hartua, apo nga ndonjë qytet tjetër i Irakut; ky zë i Ibn Khalikanit u ngrit nga zonat më perëndimore, që ishin nën sundimin Umejjad, si dhe nga Qervani[1721] dhe Qartaba[1722], ku dijetarët merrnin ndihma nga regjimi e ishin shërbëtorë të tij. Prej andej u ngrit ky dyshim nëpërmjet Ibn Khalikanit; duket se njerëzit, që paraqiten sikur 'janë të mendimeve të ndryshme', nuk kanë qenë individë të përgjegjshëm të metropoleve muslimane, ndryshe do ishin përdorur shprehje më tolerante, të tilla si 'dijetarët janë të mendimeve të ndryshme',

[1721] Emër vendi.

[1722] Kordova (qytet në Spanjë).

'kërkuesit janë të mendimeve të ndryshme' apo 'njerëzit e mësuar janë të mendimeve të ndryshme'; është e qartë që këta 'njerëz' të Ibn Khalikanit janë sunni të thjeshtë të zonave perëndimore nën kontrollin Umejjad, të cilët as nuk e dinin mirë, nëse ky libër ishte përmbledhur nga Sejjid Raziu apo nga Sejjid Murtezai; është e qartë që Ibn Khalikanit nuk do që t'i bëjë të njohura pikëpamjet personale, që ai kishte në mënyrë të natyrshme për këtë libër dhe për hartimin e tij. Në vend të kësaj, ai preferon ta maskojë pozicionin e tij e të mjaftohet vetëm me qetësimin e ndjenjave të (këtyre!) njerëzve, duke bërë të ditur da-llimet në opinionet e tyre përmes faktit që disa prej tyre e quanin librin kompilim të Sejjid Murtezait, kurse të tjerët të Sejjid Raziut. Sa për mendimin e tij personal, ai paraqitet qartë qysh në fillim të citimit: '*Nehxhul Belaga*' është vepër e Imam Aliut kushdo që të ketë qenë mbledhësi i materialeve të saj. Pra, është frika se mos lëndonte ndjenjat e besimtarëve fanatikë, ajo që e detyron t'u referohet kundërshtimeve të disa prej zëdhënësve të tyre - njerëz të panjohur e të paidentifikueshëm, të cilët, në përpjekjet e tyre për të mos pranuar të vërtetat e veprës së Imam Aliut, ngulnin këmbë në mohimin e autorësisë së tij faktike në '*Nehxhul Belaga*'; Ibn Khalikani përdor formën e pasivit (shiko: 'është thënë') pikërisht për të na treguar që mendimi se kjo vepër nuk është e Aliut, është hedhur nga një numër i kufizuar personash, të cilët pretendojnë se autori i vërtetë i saj është ai që paraqitet si mbledhësi i saj. Pasivi 'është thënë' e tregon fare qartë brishtësinë e kësaj pikëpamjeje. Por duket se këto të vërteta nuk e lënë dot të ftohtë as vetë autorin e këtyre radhëve, përderisa në fund përpiqet të zgjojë dyshim e mosbesim të mëtejshëm duke thënë: 'Zoti e di më mirë këtë punë'. Kjo të çon në përfundimin që Ibn Khalikani nuk është shprehur për këtë çështje vetëm për shkak të presionit rreth e qark tij, apo thjesht për t'u distancuar nga njerëzit vulgarë e fanatikë, duke pranuar vetëm rolin e zëdhënësit të thashethemeve të tyre. Është fare e qartë që këto dyshime nuk mund të kishin asnjë peshë në mendimin e vërtetë shkencor.

Për atë që është duke u mbytur, edhe fija e kashtës duket shpëtimtare. Vërtet që thirrja e ndërgjegjes e kishte shpëtuar në një masë të ndjeshme Ibn Khalikanin nga përgjegjësia për sulmin ndaj '*Nehxhul Belaga*'-s, por fjalët e tij u tregonin bujarisht kritikuesve e polemizuesve të mëvonshëm mënyrën se si duhej të sulmonin autorësinë faktike të Imam Aliut mbi materialet e mbledhura në '*Nehxhul Belaga*'. Pas një shekulli Dhehebiu, i cili ishte më intoleranti i kohës së vet, mori guximin që ta ngrinte këtë dyshim si një fakt të sigurtë, duke shkruar në adresë të Sejjid Murtezait:

> Kushdo që shikon librin e tij '*Nehxhul Belaga*' do të vijë në përfundimin që ai i është veshur në mënyrë false Imam Aliut, sepse përmban abuzim të hapur, bile denigrim, të dy kalifëve të parë.

Shikoni, pra, këtë zhvillim të çuditshëm: Për dy apo dy shekuj e gjysmë, që nga kompilimi i '*Nehxhul Belaga*'-s e deri në kohën e Ibn Khalikanit, nuk ka asnjë gjurmë të ndonjë ndryshimi në opinione apo mosbesim për '*Nehxhul Belaga*'-n; pastaj del Ibn Khalikani, që jetonte në Perëndim, dhe bën të njohur dallimet në opinionet e njerëzve të zakonshëm lidhur me qenien e këtij libri kompilim i Sejjid Murtezait apo i Sejjid Raziut, duke hedhur në qarkullim, në të njëjtën kohë, idenë e jo-autenticitetit të veprës, sikur veshja e autorësisë së saj Imam Aliut është falsifikim, ide, mbi të cilën vetë ai hedh dyshime, duke thënë: 'Zoti e di më mirë këtë gjë'. Kjo ecuri shpjegohet me faktin që distanca në kohë[1723] ishte ende e vogël dhe mjetet e marrjes së informacionit e të ballafaqimit të argumenteve ishin akoma të shumta. Një shekull më vonë Dhehebiu ndihet i sigurtë, në fillim për t'i dhënë fund me një të rënë pene ndryshimit të opinioneve që ekzistonin në lidhje me kompiluesin, duke e shpallur '*Nehxhul Belaga*'-n vepër të Sejjid Murtezait, e më pas, duke e zëvendësuar dyshimin për autorësinë në bindje, me pretendimin se këtë bindje mund ta fitojë kushdo që i futet studimit të veprës në fjalë. Sipas tij, '*Nehxhul Belaga*'-n nuk e kishte studjuar asnjë njeri tjetër para tij, për treqind vjet me radhë; ose duket sikur ai kishte gjetur një palë syze që nuk i kishte patur askush para tij dhe tani po i ftonte të gjithë që ta studionin '*Nehxhul Belaga*'-n vetëm përmes lenteve të tij. Se çfarë janë këto syze, e tregon vetë ai në fund të citimit të mësipërm. Po t'u përmbahej rreptësisht kritereve letrare, principeve të tregimit të thënieve dhe ligjeve të kritikës, do duhej që ai ta provonte falsitetin e autorësisë së '*Nehxhul Belaga*' duke gjetur atë vepër të Imam Aliut, që ishte e besueshme si vepër e tij, pra një vepër që do duhej të ishte marrë nga burime të tjera nga ato që ka përdorur Sejjid Raziu e që do duhej të kishte përmbajtje të ndryshme nga ajo që servir Sejjid Raziu; veç kësaj, Dhehebi do duhej t'u referohej atyre kritikave të autorëve bashkëkohës të Sejjid Raziut, që pretendonin falsitetin e '*Nehxhul Belaga*'-s, dhe do duhej të numëronte një për një lëvdatat ose kritikat e dijetarëve e të kritikëve të tjerë të treqind vjetëve që e ndanin prej tij. Por përpjekja e tij nuk mbështetet në prova të tilla. E vetmja arsye që ai paraqit për ta quajtur false autorësinë e veprës, është se ajo përmban fyerje për dy udhëheqësit e tij. A mundet që kjo arsye të ketë vlerë në botën e dijes? Është njësoj sikur, pas disa shekujsh pas zbritjes së Kur'anit, një grup idhujtarësh[1724] të refuzonte pranimin e tij si fjalë e Zotit, ngaqë përmban vargje ku përçmohen e fyhen perënditë e tyre. Në qoftë se veprimet do gjykoheshin duke ua nënshtruar pasioneve, atëhere s'do kishte më asnjë të vërtetë të qendrueshme.

**"Dhe vërtet, ti i fton ata në rrugën e drejtë"** (Kur'ani, 23:73).

---

[1723] Nga kompilimi i '*Nehxhul Belaga*'-s deri në përmbledhjet e mëparshme të veprës së Imam Aliut nga autorë të tjerë.

[1724] Njerëz që besojnë në fuqi të mbinatyrshme të një numri të madh perëndishë, që i materializojnë në formën e objekteve të ndryshme të jetës së përditshme (pemë, bagëti, statuja, etj).

Po të hapej ky shteg, do paralizoheshin e bëheshin të padobishme të gjitha principet e tradicionizmit dhe rregullat e gjykimit të gjërave, sepse çdo njeri, që ka një besim ose botëkuptim çfarëdo, do ia dilte të rrëzonte e të mos pranonte edhe autoritetin më të fortë, duke pretenduar se puna e tij drejtohet kundër besimit apo botëkuptimit të tij. Për sa u takon argumenteve të shi'itëve[1725] kundër tre kalifëve, ato mbështeten në traditat e Profetit, bile dhe në hadithet e transmetuara në Gjashtë Sahihët[1726], duke shtuar këtu edhe faktin që ata i përdorin traditat e Profetit jo më pak se '*Nehxhul Belaga*'-n. Dijetarët e kujdesshëm e skrupulozë sunni[1727] kanë preferuar në çdo rast mbështetjen në interpretime e mohimin aprioristik të përmbajtjes së traditave. Prirja për të hedhur poshtë autoritetet e besueshme, që demonstroi Dhehebi për herë të parë, u zhvillua në ekstrem në kohën e Mirza Ghulam Ahmedit, nga Kadiani. Në fi-llim të debateve të tij me kristianët, Ahmedi dilte me mendimin që kristianizmi duhej zhdukur vetëm ngaqë pranonte si cilësi të veçantë të Krishtit faktin që ai është ende gjallë. Këtë mendim të tij ai e bazonte vetëm në legjendën kristiane mbi vdekjen e Krishtit. Më vonë ai e bëri këtë taktikë debatimi armën e tij kryesore dhe hodhi poshtë të gjitha qëndrimet zyrtare të Islamit dhe traditat e pranuara për këtë çështje, duke çelur kështu një rrugë për ëndrrat e tij për të zënë ai vetë vendin e Krishtit. E njëjta ëndërr, në thelb, ka evoluar hap pas hapi midis njerëzve të vetëquajtur ithtarë të Kur'anit, të përfaqësuar nga Tulu-i-Islam[1728], duke arritur në atë shkallë, sa t'u jepen goditje të gjitha traditave, komenteve e historive, pa përjashtim, vetëm e vetëm ngaqë Taberiu dhe komentuesit e tjerë u kanë dhënë shi'itëve përmes tyre materiale e fakte që u krijojnë avantazhe; pra: I vetmi shkak për mospranimin e këtyre dijetarëve është se ata sjellin fakte në favor të shi'itëve! Dhe mjafton kjo arsye që faktet sjella prej tyre të jenë false pa asnjë diskutim e përjashtim! S'ka dyshim, që një godinë e ngritur mbi themele të shtrembëra do dalë vetë e shtrembër. Kështu hidhet poshtë vetë detyrimi fetar i masës së gjerë të muslimanëve, të cilët duhet t'i përballojnë këto lloj realitetesh ashtu si janë dhe të mbajnë qëndrime në pajtim me to. Po ç'mund të thuhet për njerëz që e quajnë veten dijetarë të Islamit e që numërohen si të tillë vetëm në këtë botë!

Ky shteg u zgjerua e u bë rrugë në shekujt e mëvonshëm. Ai u bë një marifet

---

[1725] Shi'itë quhen përkrahësit dhe partizanët e Imam Aliut. Ky emër iu është dhënë atyre nga vetë Profeti Muhammed. Shih p.sh. *Tefsir ed-Durr ul-Menthur* nga Sujutiu, komenti i ajeteve 7-8, Sure Bejjine, vol. VI, f, 89, Kairo, 1313 H.; Ibn Asakir, *Tarikh ul-Kebir*, etj. Fjala *shi'a* d.t.th. pasues, ndjekës, mbështetës, përkrahës, dhe përdoret edhe në Kur'an: "Dhe Ibrahimi ishte prej shi'ave të Nuhit" (37:83). Shih edhe 28:15.

[1726] Libra me tradita e thënie, që dijetarët sunni i pranojnë si tradita e thënie të sakta të Profetit.

[1727] Shumica muslimane, që pranon e respekton Imamët, por jo Imametin. Midis tyre e Shi'ive ka edhe ndryshime të tjera, më të vogla. Me sa duket origjinën e ka nga fjala 'sunnah', që përdoret për të shprehur tërësinë e sjelljeve, fjalëve e praktikave të Profetit.

[1728] Periodik i sektit të Kadianëve.

i zakonshëm i debatimit, kështu që sa herë citohej diçka nga '*Nehxhul Belaga*', quhej aty për aty e gabuar. Përveç këtij 'kriteri', në kohët moderne filluan të futen në veprim edhe disa konsiderata të tjera. Për shembull, kur modernistët shpallën barazinë e gruas me burrin në çdo aspekt, kjo pikëpamje e tyre ra ndesh me përmbajtjen e '*Nehxhul Belaga*'-s. Atëhere ata provuan të mbrohen duke thënë që '*Nehxhul Belaga*' nuk mund të ishte fjala e Aliut, përderisa i vinte gratë në një pozicion të ndryshëm nga burrat; dhe kur shkenca moderne nuk e mbështeti bindjen e tyre, atëhere, duke i pranuar faktet e saj si të vetmen të vërtetë, u mohua që fjala e Aliut mund të buronte nga dije të tilla, bile kjo ide e tyre u quajt e mirëqenë dhe u përdor si argument për të vërtetuar falsitetin e autorësisë së tij në '*Nehxhul Belaga*'. Në raste të tjera, nën pretekstin se në këtë përmbledhje përmenden fakte të shkencave dhe arteve, që li-dhen me zbulime të njerëzve e kohëve të mëvonshme, thuhet që këto gjëra janë futur në periudha të mëvonshme, meqë nuk ekzistonin ende në Arabinë e kohës së Imam Aliut. Aq e vërtetë është kjo, saqë edhe një fjalë e tillë, si fjala 'sulltan', shikohet si diçka anakronike, dhe, si e tillë, s'ka qenë e mundur të jetë përdorur nga Prijësi i Besimtarëve. Mbi këtë bazë, ndeshja e saj në '*Nehxhul Belaga*' paraqitet si një provë e falsitetit të autorësisë së tij mbi këtë vepër. Në të vërtetë, të gjitha këto janë thjesht artifica që synojnë përmbushjen e qëllimeve të caktuara, janë rezultat i pranimit të hamendjeve si realitete dhe i nënshtrimit të fakteve ndaj paragjykimeve. Kur kanë qenë faktet e regjistruara në Kur'an të atilla, që të njiheshin nga Arabët e kohës së zbritjes së tij? Dhe, kur kanë qenë të qarta për botën e asaj kohe nënkuptimet e shumë prej thënieve të Profetit, që tani të shprehet çudi pse vepra e Imam Aliut përmban fakte të arteve e shkencave moderne, që nuk njiheshin në kohën e tij? Fakti që një kuplet[1729] i vjetër Arab është pranuar si autoritet[1730] i një fjale të caktuar do të thotë që nuk është njohur burim tjetër më i hershëm i saj se ky kuplet, përndryshe as që do ishim munduar ta citonim kupletin si autoritet. Mos vallë duhet ta shikojmë si të drejtë këtë qëndrim dhe ta hedhim poshtë kupletin, vetëm sepse kjo fjalë nuk ishte në përdorim përpara tij? A nuk do të ishte më e drejtë që vetë fakti i ndeshjes së kësaj fjale në këtë kuplet, të na çonte në përfundimin që ajo përdorej efektivisht tek Arabët? Në fakt, ky është principi që sot pranohet nga të gjithë. Pse, atëhere, nuk na u lejoka të ndjekim të njëjtin arsyetim në lidhje me fjalën 'Sulltan', por u dashka që kjo hipotezë të shikohet si tabu e të pranohet se kjo fjalë është e re dhe s'ekzistonte në literaturën Arabe? Pse përdorimi i saj në ligjëratat e Xhenab Emirit[1731] nuk mund të provojë që, megjithëse kjo fjalë nuk qarkullonte në shumicën e njerëzve të thjeshtë, nuk është se s'ekzistonte fare; dhe pse nuk

[1729] Strofë me dy vargje.

[1730] Autoritet i një fjale quhet shkrimi ose dokumenti ku haset për herë të parë ajo fjalë.

[1731] Imam Aliu.

duhet të pranohet si autoritet i saj ligjërata e Prijësit të Besimtarëve, pikërisht? Nga ana tjetër, pse qenka e nevojshme të pranojmë që fjala 'sulltan', në kuptimin e saj letrar, do të thotë 'mbret', përderisa ka qenë në qarku-llim kuptimi i saj rrënjësor si 'qeveri, pushtet, kontroll', dhe kur shembuj të saj hasen edhe në Kur'an? 'Argumenti' është quajtur 'sulltan' vetëm për shkak të qenies së tij 'mjet që siguron kontrollin' mbi diçka, për po të njëjtën arsye, për të cilën 'deklarata solemne' merret më shpesh në kuptimin e 'protestës'. Ka mundësi që ai, pikërisht, të ketë qenë kuptimi rrënjësor, që është adoptuar për të treguar nocionin 'mbret'. Ç'të keqe ka sikur në shprehjen 'kur ndryshon mbreti (Sulltani), ndryshojnë dhe kohët' ta merrnim fjalën 'Sulltan' jo në kuptimin e sundimtarit, por të 'qeverisë' ose 'autoritetit', përderisa kuptimi i saj si autoritet apo sundimtar është në përdorim në gjuhën tonë të përditshme? Në fakt, shprehja 'kur ndryshon mbreti, ndryshojnë edhe kohët' nuk ka për qëllim të flasë për mbretin si mbret, por të japë të kuptojë që 'ndryshimi i autoritetit shpie në ndryshim të kohëve'. Rezultati mbetet po ai, dhe hipoteza jonë, po të ishte vërtet vendimtare për arsyetimin tonë, mbetet, dhe ajo, e pacenuar. Këto janë, me pak fjalë, të gjitha ato çështje të pAbbasuara, që nuk pajtohen me asnjë nga principet e traditës apo të studimit.

Sa për kalifët, '*Nehxhul Belaga*' nuk përmban për ta ndonjë fjalë pa takt, që nuk ndeshet në libra të tjerë, apo që s'pajtohet me ndjenjat e Imam Aliut, që kanë gjetur vend në botimet e tjera sunite. Rrjedhimisht, ndeshja e fjalëve të tilla, që janë karak-teristike për të, përbën në vetvete provën se ato janë vërtet fjalët e tij. E nëse do kishte ndonjë fjalë që s'u përshtatet përvojave të tij, ajo do duhej parë si produkt i ndonjë shtërngimi, siç është rasti me shprehjen standarde 'Zoti bekoftë këtë e atë', që përdoret në vlerësimin e disa dijetarëve, ose do duhej kërkuar e shikuar për të gjetur bazën e saj. Por në rastin e ligjëratave që shprehin qartë e në mënyrë të motivuar mendimet e folësit, nuk ka pse të kemi ngurrime në pranimin e autenticitetit të autorësisë së folësit mbi të. Kjo është arsyeja pse dijetarët objektivë e që e duan të vërtetën, si dhe shkencëtarë pa asnjë dallim kredoje e grupimi, e kanë pranuar '*Nehxhul Belaga*'-n si fjalë të Imam Aliut dhe e kanë shpallur botërisht këtë gjë, me gjithë hezitimin e Ibn Khalikanit dhe refuzimin e pacipë të Dhehebiut. Më poshtë përmenden disa prej tyre, krahas me citime nga veprat përkatëse:

1. Alame Sheikh Kemal-ud-Din Muhammed bin Talha Kureishi el-Shafi'i (vdiq më 652 H.) shkruan kështu në librin e tij *Metalib us-Su'ul fi Menakib al-i Resul*, që është botuar edhe në Luknov, Pakistan, në lidhje me mësimet e Imam Aliut:

> E katërta është shkenca e elokuencës dhe gojtarisë. Në këtë fushë ai ishte prijësi, pranë të cilit ishte e pamundur të afroheshe, dhe ishte një pionier i tillë, që gjurmëve të tij nuk mund t'u gjendej gjë e ngjashme. Ai që njihet me veprën e tij letrare, me emrin '*Nehxh ul-Balaga*', bëhet vetë dëshmitar i elokuencës së tij të

pakrahasueshme dhe e kthen shpejt në bindje opinionin për pozicionin e lartë ka Aliu në këtë fushë.

Në një vend tjetër ai shkruan:

Kategoria e pestë përmbledh ligjëratat dhe fjalimet që i kanë rrëfyer tradicionistët dhe që njerëzit e besuar i kanë marrë prej tij, kurse libri '*Nehxhul Belaga*', që i vishet atij, ndërtohet mbi bazën e llojeve të ndryshme të fjalimeve e ligjëratave, që sqarojnë me themel rregullat e sjelljes, manifestojnë majat e elokuencës e të retorikës përmes fjalëve e kuptimeve plot ngjyrë e nuanca dhe tregojnë principet e sekretet e shkencës së interpretimit e shpjegimit në formën e saj më të plotë.

Sheikh bin Talha el-Shafi'iu pranon pa asnjë lëkundje që përmbajtja e '*Nehxhul Belaga*'-s është vepër e Imam Aliut, duke prurë referenca të tradicionistëve të besueshëm e objektivë. Përdorimi i fjalës 'i vishet' në një vend nuk duhet të krijojë ndonjë keqkuptim, sepse ka të bëjë me formën konkrete të librit, meqenëse është e qartë që materialet e tij nuk janë mbledhur nga vetë Imam Aliu. Në të vërtetë libri është i Sejjid Raziut, por njerëzit, pa u menduar shumë apo ngaqë nuk e dinë, e quajnë atë si të ishte hartuar nga vetë Imam Aliu. Ky referim është bërë duke patur parasysh përmbajtjen e tij dhe kjo është arsyeja pse Alame Ibn Talhai ka përdorur me këtë rast fjalën 'i vishet', pa bërë në këtë mes asnjë lajthitje. Kjo s'e dëmton aspak besimin dhe bindjen e tij lidhur me realitetin e përmbajtjes.

2. Alame Ebu Hamid Abdul-Hamid Bin Hilbatullah, i njohur me emrin Ibn Ebi'l-Hadid Madaeni Baghdadi (vdiq më 655 H.), i cili ka shkruar një komentar të plotë për këtë libër. Midis cilësive të shquara personale të Imam Aliut lidhur me eloku-encën ai përmend:

Elokuenca e tij është e tillë, që ai konsiderohet si prijësi i gojëtarëve dhe më i madhi i oratorëve. Thuhet se fjala e tij është nën fjalën e Krijuesit dhe mbi fjalën e të gjitha krijesave të tij; bota ka mësuar prej tij artin e të folurit dhe retorikën.

Pas kësaj janë cituar opinionet e Abdul Hamid bin Jahjait dhe të Abdul Hamid Nabates, që ne i kemi përmendur tashmë. Pastaj ai shkruan:

Kur Mukin bin Mukini i tha Mu'avies se po vinte tek ai prej njeriut më të heshtur, Mu'avia i tha: "T'u thaftë ajo gojë! E si mund të quhet i heshtur ai, kur, për Allah, nuk ka njeri tjetër, përveç tij, që t'u ketë treguar Kureishëve udhën e elokuencës?!" Pikërisht ky libër, komentet e të cilit po shkruajmë, është mjaft për të provuar që Aliu zinte një vend aq të lartë, saqë askush nuk mund të matet me të në gojëtari dhe as që mund t'i vihet përbri një tjetër i ngjashëm me të.

Në një vend tjetër po ky Alame shkruan:

> Pjesë të shumta të këtij libri mund të konsiderohen si mrekulli të Profetit të Shenjtë, sepse ato përshkruajnë pohime lidhur me të panjohurën, dhe janë përtej mundësive njerëzore.

Alame Ibn Ebi'l-Hadid el-Shafi'i është i palëkundur në bindjet e tij kundër shi'izmit, prandaj sa herë që në '*Nehxh ul Balagha*' bëhet fjalë kundër besimit të tij, ai e ndjen veten vërtet keq; megjithatë, pavarësisht nga kjo, ai nuk ka shprehur asnjëherë dhe në asnjë vend të vetëm dyshimin, që kjo vepër mund të mos ishte e Imam Aliut; bile edhe kur është fjala për Ligjëratën e Shkumës së Devesë (*Khutbe Shekshekije*), që trajton temat që trazojnë më shumë ndjenjat tij, ai detyrohet të pranojë që nuk ka asnjë dyshim që vepra është e Ali ibn Ebi Talibit dhe hedh poshtë me argumente çfarëdolloj qëndrimi tjetër ndaj këtij problemi. Lidhur me këtë ligjëratë ai është shprehur se Zoti preferon për disa qëllime të Tij të ulëtin në krahasim me të lartin. Veç kësaj, ai e ka shprehur këtë qëndrim të tij në komente të ndryshme, që pasojnë '*Khutbe Shekshekijen*', apo tjetërkund, duke e cilësuar fjalën e Imam Aliut si shfrim të ndjenjave njerëzore (Zoti na ruajt!). Këto pikëpamje të tij u japin fund fjalëve se gjoja ai paskej dashur që me këtë komentar t'i falte kënaqësi mbrojtësit më të madh të shi'izmit, të cilit ia kushtonte këtë vepër. Ibn Elkami ishte shi'i, pa dyshim, por ai ishte ministër në regjimin Abbasid dhe ky libër u shkrua gjatë mandatit të tij si ministër, qysh përpara se të përmbysej dinastia Abbaside[1732]. Po të kishte qenë lajkatimi synimi i tij, do duhej që ai t'u kishte kushtuar vëmendje ndjenjave të kalifit, në radhë të parë, e jo atyre të një ministri të tij. Së dyti, duke qenë ministër i qeverisë Abbaside, Ibn Elkami nuk mund të vepronte kundër një personi që shkruante diçka në favor të fesë së qeverisë në fuqi; bile ai as që mund të shprehte haptazi qëndrimet e tij. Përveç kësaj, në qoftë se qëllimi i tij do të kishte qenë lajkatimi, pse do duhej që Ibn Ebi'l-Hadidi të shpallte mospajtimin e tij me shi'izmin në po këtë libër? Dhe pse do duhej të përpiqej, që nga fillimi e deri në fund të tij, që të përligjte kalifatin me të gjitha mjetet? Kjo sjellje e tij tregon fare qartë që në këtë vepër ai u ka qëndruar besnik në mënyrë konstante mendimeve dhe ndjenjave të tij. Në qoftë se do kishte shprehur një dyshim të vogël apo qoftë edhe mosbesim ndaj '*Nehxhul Belaga*'-s, kjo gjë nuk do t'i kishte shkaktuar kushedi se ç'dhimbje Ibn Elkamit, në krahasim me atë që mund të shkaktonte akuza që i bëhet Zotit, sikur Ai na preferoka ndonjëherë të ulëtin ndaj të lartit, apo shpjegimi i thënieve të Imam Aliut me anë të dobësive njerëzore, siç bëhet në komentin lidhur me '*Khutbe Shekshekijen*'. Sikur këtyre fjalëve t'u mohohej autorësia e Prijësit të Besimtarëve, kjo nuk do t'i shkaktonte më shumë dhembje një shi'iti, as do përbënte ndonjë fyerje aq serioze për Ali ibn Ebi Talibin, në krahasim me atë që bën realisht opinioni sikur gjoja ai i paska lëshuar këto fjalë jashtë çdo realiteti dhe si jehonë të armiqësive të tij personale (Zoti mos e dhëntë!). Është fare e qartë që Ibn Ebi'l-Hadidi nuk kishte për qëllim t'i bënte

[1732] Dinasti që pasoi sundimin Omejad.

qejfin Ibn Elkamit kur shprehte pikëpamje të tilla; e nëse Ibn Elkami dha ndonjë vlerësim për këtë libër, kjo i detyrohet vetëm zemërgjerësisë së tij të madhe, shikimit të tij të mprehtë dhe vetëpërmbajtjes, si dhe faktit që ai çmoi produktin letrar të një dijetari, ndonëse të një drejtimi tjetër, duke u nisur në radhë të parë nga vlerat e tij si vepër letrare, megjithëse në të kishte edhe argumente që kundërshtonin besimin dhe bindjet e tij fetare. Unë mendoj se Ibn Ebi'l-Hadidi ka propaganduar në këtë libër sunizmin e tij shumë më tepër se çdo duhej për t'i veshur padrejtësisht subjektivizëm apo tendencë.

3. Ebus Sadat Mubarak Mexhdudin Ibn ul-Athir Xhezeri (vdiq më 606 H.) ka zbërthyer fjalët e '*Nehxhul Belaga*' në shumë vende të librit të tij të famshëm *en-Nihaje*, i cili merret gjerësisht me problemet e shpjegimit të fjalëve të ndryshme nga librat e Traditave dhe 'Regjistrimet'[1733]. Pozicioni i Ibn Athirit nuk është ai i një leksikografi të zakonshëm, ai është edhe tradicionist[1734]. Në qoftë se ai do ta kishte parë të nevojshme që t'i zbërthente këto fjalë vetëm për shkak të rëndësisë së tyre letrare, do t'i kishte përfshirë vetëm nën emrin e '*Nehxhul Belaga*'-s. Dhe po të mos i shikonte ato fjalë si të Imam Aliut, ai nuk do kishte lënë vend për to në një libër që u kushtohej tërësisht Traditave dhe Regjistrimeve, sepse, në pikëpamje teknike, 'regjistrimi' ka të bëjë vetëm me fjalët e shqiptuara nga sahabët ose nga tabi'inët më të shquar të Profetit. Fjalët e librave të dijetarëve të tjerë më të vonshëm nuk janë përfshirë as në Traditat dhe as në '*Regjistrimet*'. Përjashtimi që ai bën për fjalët nga '*Nehxhul Belaga*' përbën vetvetiu provën se ai i konsideron këto fjalë si të dala nga goja e Imam Aliut e jo si sajime të Sejjid Raziut. Për më tepër, ndërkohë që regjistron këto fjalë, ai përdor qartas në çdo rast shprehjet 'traditë e Aliut', siç ndodh për shembull me fjalët 'Xhawa'[1735], 'Fatk ul-Axhwa'[1736] ose 'Shakk-ul-arxha'[1737], nën të cilat në çdo rast është vënë cilësimi 'Traditë e Aliut'. Në disa vende përdoret shprehja 'Ligjëratë e Aliut', siç ndodh për shembull me fjalën 'Lut'[1738], që shpjegohet ndër të tjera me fjalët 'Khutabat Ali....'[1739]. Në një vend tjetër nën fjalën 'Aem'[1740]

[1733] Kronika që flasin për Profetin mbi bazën e rrëfimeve të personave të tjerë për të. Kurse në Traditat jepen shprehje ose praktika të Profetit, që citohen nga persona që i kanë parë apo dëgjuar drejtpërdrejt me sytë e veshët e tyre.

[1734] Dijetar që merret me mbledhjen, përzgjedhjen, interpretimin dhe studimin e thënieve të Profetit e të bashkëpunëtorëve të tij kryesorë.

[1735] Shiko shënimin 1702.

[1736] Shiko shënimin 1702.

[1737] Shiko shënimin 1702.

[1738] Shiko shënimin 1702.

[1739] Ligjëratë e Aliut.

[1740] Shiko shënimin 1702.

shkruhet 'Fjalim i Aliut...' Po kështu nën fjalën 'Asl'[1741] lexohet e njëjta gjë, dhe kjo ndodh edhe në nja dy vende të tjera; në të gjitha rastet e tjera ai ka shkruar 'Traditë e Aliut'. Këto fjalë ne i kemi cituar *in extenso*[1742] në librin tonë 'Autenticiteti i *Nehxhul Belaga*-s', që është publikuar nga Imamia Mission, Lucknov, Pakistan.

4. Alame Sadrudin Taftazaniu (vdiq më 791 H.) shkruan në *Sherh ul-Mekasid*: "Ai ishte më elokuenti i tyre, siç e tregon edhe libri '*Nehxhul Belaga*'"

5. Edhe Xhemaludin Ebu'l-Fadl Muhammed bin Mukarram bin Ali Afriki el-Misri (vdiq më 711 H.) ka zbërthyer fjalë të '*Nehxhul Belaga*'-s në librin e tij të njohur *Lisan ul-Arab*, duke i quajtur 'Fjalë të Aliut', njësoj si në *en-Nihaje* të Ibn ul-Athirit.

6. Alame Alaudin Karshaxhi (vdiq më 875 H.) shkruan lidhur me shprehjen 'më elokuenti i tyre në të folur', që përdor dijetari Tusi, se ato dëshmohen nga libri '*Nehxhul Belaga*', duke shtuar, gjithashtu, që gojëtarët janë shprehur njëzëri se këto fjalime janë nën fjalën e Krijuesit, por mbi fjalën e gjithë të krijuarve të tjerë.

7. Muhammed bin Ali bin Taba, i njohur si Ibn Taktaki, shkruan në faqen 9 të librit të tij *Tarikh ul-Fikhri fi'l Adaab is-sultania we'd-duvali Islamije*, të botuar në Egjipt:

> Shumë njerëz u kthyen drejt '*Nehxhul Belaga*'-s, e cila përmban fjalimet e Ali ibn Ebi Talibit, sepse ky është libri, nga i cili janë mësuar mençuria, porositë morale, Njëshmëria e Zotit, përkorja dhe të qenët kurajoz; kurse më i vogli avantazh i saj është elokuenca dhe retorika.

8. Alame Muhadith Mulla Tahir Fitni Guxhrati, gjithashtu, ka shkruar Mumai Bihar ul-Enwar e cila, ashtu si en-Nihaje e Ibn ul-Athirit, merret me shpjegimin e fjalëve që shfaqen në Hadithet dhe '*Regjistrimet*'; edhe ai i ka shpjeguar fjalët e '*Nehxhul Belaga*'-s duke i njohur si fjalë të Imam Aliut.

9. Alame Ahmed bin Mensur Kezruni shkruan në librin e tij *Miftah ul-Futuh* lidhur me Prijësin e Besimtarëve:

> Kushdo që hedh një shikim të kujdesshëm mbi fjalët, letrat, fjalimet e shkrimet e tij, do konstatojë që dija e tij nuk ishte si e të tjerëve, as shquarja e tij si

[1741] Shiko shënimin 1702.

[1742] Më gjerësisht.

shquarja e të tjerëve pas Profetit të Shenjtë[1743]; dhe midis tyre është libri '*Nehxhul Belaga*'.

Kjo lë të kuptosh se autori ka parasysh që fjalimet e Aliut ekzistonin në një numër shumë të madh, përveç '*Nehxhul Belaga*'-s, dhe që ky libër është vetëm një pjesë e këtij koleksioni. Dhe më tutje:

> … për Allah, përpara elokuencës së tij elokuenca e të gjithë gojëtarëve, retorika e të gjithë retoricienëve dhe mençuria e të urtëve të kësaj bote paralizohen dhe zbehen e gjunjëzohen.

10. Alame Jakub Lahori shkruan në librin e tij *Sherh ul-Tahdhib ul-Kelam* në lidhje me shpjegimin e fjalës 'Afsah'[1744]:

> Kushdo që dëshiron të shikojë elokuencën e tij apo të shijojë elegancën e retorikës së tij, duhet të studjojë '*Nehxhul Belaga*'; t'ia atribuosh fjalime të tilla elokuente e retorike një dijetari të thjeshtë shi'i është një gabim i pafalshëm.

11. Alame Sheikh Ahmed bin Mustafa, i njohur si Tashkiri-Zadeh, shkruan në librin e tij *Shakaik el-Nu'mania fi Ulema-i-Daulat-i-Uthmanie* lidhur me listën e shkrimeve të Kadi Kivam ud-Din Jusufit:

> Komentari i '*Nehxhul Belaga*' i Imam Ali Bin Ebu Talibit, Allahu ia ndriçoftë fytyrën ...

12. Muftiu i Egjiptit, Alame Sheikh Muhammed Abduhu (vdiq më 1323 H./1905 A.D), i cili arriti një sukses të pamohueshëm e të mrekullueshëm në përpjekjen e tij të madhe për t'ua bërë të njohur qendrave studimore sunnite në Egjipt dhe Beirut avantazhet e '*Nehxhul Belaga*'-s dhe përmes të cilit ky libër i shquar iu dha edhe besimtarëve të këtyre hapësirave. Ai e botoi '*Nehxhul Belaga*'-n në Egjipt me shënimet shpjeguese të tij dhe deri tani janë bërë ribotime të shumta të këtij libri. Në parathënien që ndodhet në fillim të tij, duke treguar tronditjen dhe habinë që i shkaktoi studimi i të vërtetave të gjetura në '*Nehxhul Belaga*', ai shkruan:

> E lexoja me vëmendje dhe më dukej sikur ndodhesha midis përleshjes, me sulmet që s'rreshtnin; aty i arrin retorika majat e saj më të larta dhe elokuenca kap kulmet e forcës së saj; aty dështojnë besimet e kota dhe zbythen dyshimet e mosbesimet; ushtritë e gjuhës së folur rrinë gati, të radhitura, batalionet gjuhë-

[1743] Shquarja, për të cilën bëhet fjalë këtu, shikohet në meritat e veprat e bashkëluftëtarëve më të afërt të Profetit të Shenjtë.

[1744] Shiko shënimin 1702

mprehtë janë tepër të zënë me punë, ashtu si shpatat dhe heshtat në përleshje, duke bërë copë e çikë mendimet e mbrapshta e duke shembur përdhe kufomat e bestytnive; ndërkohë që, krejt papritur, ndihet që ka triumfuar e vërteta, mashtrimi është mposhtur, flaka e dyshimit e mosbesimit është shuar dhe mbretëria e gënjeshtrës është shkërmoqur; dhe lavdia e gjithë këtij triumfi është e Flamurmbajtësit, Esedullah-il-Ghalib Ali ibn Ebi Talibit. Dhe sa më tepër që lexoja i përthithur ndër faqet e këtij libri, ndieja ndërrimin e skenave dhe ndryshimin e situatave. Ndonjëherë më dukej sikur shpirtrat sublime të kuptimeve vërtiteshin të stolisura me veshje fjalësh hyjnore përqark krijesave të dlira e zemërqashtra, u afroheshin pranë, u tregonin si të ecnin në rrugën e drejtë, si të vrisnin ambicjet e zemrës, u ngjallnin vëmendje për rrëpirat ku mund t'u shkisnin këmbët e i udhëhiqnin në shtigjet e madhështisë e të perfeksionit. Herë-herë përpara meje shfaqeshin ca fraza, që dukej sikur rrudhnin vetullat e kërcëllinin e skërmitnin dhëmbët kërcënueshëm, tek më afroheshin me tipare të shfytyruara, sa të kallnin datën. Shpirtra me trajta tigri dhe çapoj si të zogjve grabitqarë më fanepseshin të gatshëm për sulm, e dukej sikur do lëshoheshin pingul nga një sekondë në tjetrën mbi viktimën që kishin zgjedhur. Ata futeshin gjithandej, hapeshin e rrëmbenin zemra nga rrathët koncentrikë të ambicjeve e synimeve të liga, shqitnin me këmbëngulje vetëdijen nga ndjenjat e ulëta dhe shfarosnin ëndërrimet e besimet e gabuara. Herë-herë isha gati të dëshmoja se një qenie shpirtërore, që s'u përngjante fare qenieve trupore, shkëputej nga një plejadë qeniesh qiellore dhe, duke ardhur pranë shpirtit njerëzor, e shpështillte prej perdeve fizike dhe mbulesave materiale, e ngrinte lart në mjediset parajsore, e çonte në qendër të rrezëllimit Hyjnor dhe e qetonte në eterin qiellor. Herë-herë të tjera dukej sikur vetë urtësia e filozofia u lëshonte sfida mbajtësve të autoritetit e fuqisë, duke u bërë thirrje të ecnin në rrugë të drejtë e të mendonin për gabimet e tyre, duke u mësuar finesat e diplomacisë e të taktit, problemet e mprehta të administrimit e politikës dhe përsosjen e tyre, si dhe duke edukuar në ta aftësitë që i duhen misionit të qeverisjes, drejtimit e politikës.

Jo vetëm që Alame Muhammed Abduhu e ka njohur '*Nehxhul Belaga*'-n përfundimisht si fjalë të Imam Aliut, por ai pranon dhe vërtetësinë e saktësinë e përmbaj-tjes së saj. Ai thotë që subjekt i këtij libri është triumfi i së vërtetës, disfata e së pavërtetës, vdekja për dyshimet e mosbesimin dhe shkatërrimi i bestytnive e mendimeve të këqija; ai thotë që ky libër i transmeton racës njerëzore që nga fillimi e deri në fund udhëzime në spiritualizëm, pastrim, madhërim dhe përsosje shpirtërore.

Alame Muhammed Abduhu shfaq kaq shumë nderim për '*Nehxhul Belaga*'-n, saqë gjykonte se ky libër meritonte preferencë mbi çdo libër tjetër pas Kur'anit. Ai kishte besim se qarkullimi sa më shumë që të ishte e mundur i këtij libri në Universitetin

Islamik do t'i bënte një shërbim kolosal Islamit, sepse në të është mendimi i një reformatori të madh të botës, siç ishte Imam Aliu. Lidhur me këtë ai shkruan:

> Midis atyre që e njohin Arabishten, nuk ka asnjë që të mos pajtohet me mendimin që pas fjalës së Zotit e të Profetit, fjala e Prijësit të Besimtarëve është më sublimja, më domethënësja dhe më e dobishmja se çdo fjalë tjetër. Për kërkuesit e thesarit të bukur të gjuhës Arabe, ky libër meriton të zërë një pozicion të nderuar në skedat e dokumentet e tyre të shkruara; nga ana tjetër, ata duhet të përpiqen të vlerësojnë kuptimet dhe qëllimet që fshihen pas fjalëve të tij.

Është fakt që kjo përpjekje e Alame Muhammed Abduhut rezultoi tepër e suksesshme, megjithë atmosferën e gjymtuar të drejtësisë, dhe pavarësisht nga sjellja e vajtueshme e botës letrare, falë së cilës librat e sunnive të ndershëm mbi Ehl-i Beit-in e pagabueshëm dhe Ali ibn Ebi Talibin, botohen në pjesën e tyre më të madhe vetëm në shtypin shi'i të Iranit, meqë qendrat akademike të Egjiptit, Beirutit e të vendeve të tjera, nuk i kanë parë kurrrë si të denja për publikim. Shembull i këtij diskriminimi është Sibte Ibn ul-Xheuzi, që përmendet për merita të shquara letrare në literaturën biografike, të cilit shumica sunnite s'ia përfill librin '*Tadhkire*', ngaqë në të trajtohet kryesisht tema e familjes së Profetit të Shenjtë. E njëjta gjë ka ndodhur edhe me '*Khasa'is*' të Nesa'iut apo me autorë të tjerë. Por '*Nehxhul Belaga*' gëzon popullaritet dhe është vënë në qendër të rretheve të dijetarëve, pavarësisht nga përmbajtja, me të cilën shumica sunnite nuk pajtohet. Sot ajo është pjesë e veprimtarive mësimdhënëse të shkollave e universiteteve dhe janë bërë botime të njëpasnjëshme të saj. Vetëm në Indi e Pakistan, atmosfera e mbushur me konfrontime dhe klima e saj helmuese e ka lënë këtë libër shi'i kaq të pastër jashtë vëmendjes që meriton. Alame Muhammed Abduhu jo vetëm që ka shkruar shënime për këtë libër dhe ka arritur ta botonte, por dhe e ka mbrojtur në mënyrë të vazhdueshme në leksionet e tij. Revista '*el-Hilal*' e Egjiptit ka publikuar në faqen 78 të botimit të saj Nr. 1 të Volumit 35, në Nëndor 1926 A.D., katër pyetje që u drejtoheshin shoqatave letrare. Pyetja e parë ishte kjo:

> Cili ose cilët janë librat që keni studiuar në rininë tuaj, të cilët ju kanë sjellur dobi e kanë lënë gjurmë të veçanta në jetën tuaj?

Profesor Sheikh Mustafa Abd-ur-Rezaku dha një përgjigje që u publikua në faqen 15 të botimit Nr. 2 të Dhjetorit 1926 A.D. Në të thuhej:

> Nën shembullin e të ndjerit Profesor Sheikh Muhammed Abduh, unë kam studiuar '*Antologjinë e Hamasa*'-s dhe '*Nehxhul Belaga*'-n.

Abdul-Mesih Antaki, dijetar kristian, opinioni i të cilit do citohet më tutje, ka shkruar kështu:

> Alame Muhammed Abduhu më ka thënë që, po të doja të shquhesha në të shkruar, do duhej të merrja si mësues Prijësin e Besimtarëve, Aliun, dhe t'i mbaja fjalimet e tij si fanarë ndriçues të udhës time.

Besimi i Profesor Abduhut që '*Nehxhul Belaga*' ishte fjalë e Imam Aliut në tërësinë e saj, njihej nga e gjithë bota. Këtë fakt e kanë vënë në dukje të gjithë nxënësit e tij, të cilët kanë qenë ndër mësuesit më të shquar të Egjiptit qysh prej kohës, kur ai jetoi, e deri në ditët e sotme. Për shembull, Profesor Muhammed Muhidin Abdul-Hamidi, lektor i Fakultetit të Gjuhës Arabe në Universitetin e el-Ez'herit, mendimet e të cilit do tregohen më vonë, ka shkruar në parathënien e botimit të publikuar prej tij:

> Mbase ju do dëshironit të njiheshit me opinionin e Imam Sheikh Muhammed Abduhut për këtë problem. Ishte ai që e nxori këtë libër nga harresa. Me të nuk mund të matet askush përsa i takon gjerësisë së njohurive e mprehtësisë së shikimit. Kështu, pra, përgjigja për këtë pyetje do të ishte kjo: Ne mund të themi pa u lëkundur që ai e shikonte tërësinë e këtij libri si fjalë të Imam Aliut, Zoti pastë mëshirë për të.

Vetë parathënia e Alame Muhammed Abduhut, nga e cila kemi cituar disa fragmente, paraqet një rëndësi mjaft të madhe për botën e dijeve. Sejjid Ahmed Hashimiu, për shembull, e ka cituar të plotë këtë parathënie në librin e tij 'Xhewahir ul-Edeb', pjesa I, faqet 317-8, duke i dhënë titullin: 'Vlerësim i '*Nehxhul Belaga*'-s nga i ndjeri Imam Sheikh Muhammed Abduh (vdekur më 1323 A.H./1905 A.D)'.

13. Autori, oratori dhe shkrimtari i famshëm Arab Sheikh Mustafa Ghalaini, Profesor i Komenteve Kur'anike, i Teologjisë dhe i Literaturës Arabe në Universitetin Islamik të Beirutit, ka shkruar në librin e tij 'Arixhuz Dheher' një traktat të hollësishëm li-dhur me '*Nehxhul Belaga*'-n dhe 'Stilet e të Shprehurit Arab':

> Materiali më i mirë, studimi i të cilit është i detyrueshëm për këdo që kërkon standarde të larta në literaturë, është libri i Prijësit të Besimtarëve, Aliut, '*Nehxhul Belaga*'. Është pikërisht ky libër, në radhë të parë, për të cilin është shkruar kjo parathënie. Ky libër përmban të tilla fjalime elokuente, stile mahnitëse të të shprehurit, subjekte të mrekullueshme dhe xhevahire të panumërt, sublimë e madhështorë, saqë po t'i praktikonte studenti ashtu siç duhet, do mundej të arrinte shkallën më të lartë të përsosmërisë në elokuencë, në kompozicion, në të folur dhe në komunikimin e mendimit të tij.

Pas kësaj ai shkruan:

> Nga ky libër kanë nxjerrë përfitime të shumta një numër i madh njerëzish, bile dhe komunitetesh, e ndër ta bën pjesë edhe ky shkrimtar. Unë i ftoj të gjithë

ata që janë në kërkim të stilit të lartë të shkrimit të Arabishtes e të mënyrës elokuente të të shprehurit që ta përvetësojnë këtë libër.

14. Në përgjigje të njërës nga katër pyetjet e 'el-Hilal'-it për librat që i duhen këshi-lluar rinisë së sotme për të të lexuar, Profesor Muhammed Kurd Ali, drejtues i rrethit letrar të Damaskut, shkruan:

> Në qoftë se kërkohet retorika në formën e saj të përsosur apo elokuenca e papërlyer qoftë edhe nga njolla më e dobët, ju duhet t'i drejtoheni '*Nehxhul Belaga*'-s, përmbledhjes së leksioneve të Prijësit të Besimtarëve, Ali ibn Ebi Talibit, dhe të letrave që ai u ka dërguar qeveritarëve të tij. Për hollësira mund të shikohet kapitulli për shkrimet dhe shkrimtarët në librin tim *el-Kadim we'l-Hadith*, shtypur në Egjipt më 1925 A.D.

Kjo përgjigje ndodhet në faqen 572 të botimit Nr. 5, Volumi 35 i 'el-Hilal', mars 1927 A.D.

15. Profesor Muhammed Muhidin, profesor në Fakultetin e Gjuhës Arabe në Universitetin el-Ez'her, ka shkruar komente për '*Nehxhul Belaga*'-n mbi bazën e shënimeve udhëzuese të Alame Sheikh Muhammed Abduhut, duke shtuar edhe rezultatet e kërkimeve të tij si dhe shumë shpjegime të tjera. Ky libër u shtyp së bashku me këto shtesa në Matbae Istikame në Egjipt. Në fillim të këtij botimi ai ka shkruar një parathënie të vetën, në të cilën ndërmerr një diskutim të hollësishëm lidhur me autenticitetin dhe besueshmërinë e '*Nehxhul Belaga*'-s. Më poshtë po citojmë pjesët e saj më interesante:

> Ky libër, '*Nehxhul Belaga*', është një përzgjedhje e fjalimeve të Prijësit të Besimtarëve, Ali bin Ebu Talibit, që është mbledhur nga el-Sherif Raziu, Ebu'l-Hasan Muhammed bin Hasan el-Musawi. Ai përmban brenda kapakëve të tij margaritarë të shquar të retorikës dhe manifestimet më fine të elokuencës; dhe s'mund të mos jetë i tillë, përderisa është vepër e një njeriu, i cili, pas Profetit të Shenjtë, ishte më elokuenti në shprehje, më i madhi mjeshtër i gjuhës e logjikës dhe personi që kishte kontrollin më të madh mbi fjalën Arabe, aq sa mund ta modelonte ashtu siç dëshironte; ai ishte një filozof i rangut të lartë, fjalimet e të cilit gufojnë si burime të urtësisë, një folës, oratoria e të cilit ta fluturon zemrën, dhe një dijetar, i cili, qysh në moshën e tij më të re, gëzonte përparësi të tilla si lidhjet intime me Profetin dhe shoqërimin e tij, regjistrimin e revelatave dhe aftësinë e luftimit - si me shpatë, në fushëbetejë, ashtu edhe me gjuhë, në mbrojtje të fesë, përparësi këto, që askush tjetër nuk ka mundur t'i gëzojë, përveç tij. I tillë është libri '*Nehxhul Belaga*'. Unë e kam pasë studiuar atë qysh në fillimet e rinisë sime dhe kam qenë dashurues i tij qysh në moshën time të hershme, tek shikoja tim atë ta lexonte shpesh, si dhe xhaxhain tim më të madh, duke shpenzuar orë të tëra

në mendime mbi shprehjet e tij, duke vlerësuar kuptimin e tij dhe duke admiruar stilin e tij; të dy ata patën ndikim të madh tek unë, e kjo më shtyu të ecja në gjurmët e tyre, kështu që i dhashë këtij libri vendin më të rëndësishëm në zemrën time dhe e bëra shokun e vetmisë sime, atë që do më sillte ngushëllim në çdo gjendje.

Pas kësaj Alame përmend autorët, sipas të cilëve këtë libër e paska shkruar vetë Sherif Raziu. Duke shqyrtuar pretendimet e tyre, ai përcakton katër arsyet më të rëndësishme që nxitin dyshimet se ky libër është fjalë e dikujt tjetri e jo e Imam Aliut:

Së pari, ai manifeston një kriticizëm të tillë të bashkëluftëtarëve të Profetit të Shenjtë, që nuk mund të besohet se vjen nga Imam Aliu, veçanërisht fyerjet që i bëhen Mu'avies, Talhait, Zubeirit, Amr bin Asit dhe pasuesve të tyre.

Së dyti, ai dëshmon një botëkuptim dhe një mendjemprehtësi shprehjeje të një shkalle që nuk ishte arritur akoma në ditët e Imam Aliut.

Së treti, krahasimet, metaforat dhe ngjyrimet e tablove e të ngjarjeve që përshkruhen në të janë kaq të përsosura, saqë nuk gjenden tjetërkund në Islamin e hershëm. Në këtë kategori janë futur edhe përdorime të termave teknike, të logjikës e filozofisë dhe të statistikës në përshkrimin e problemeve, të cilat nuk kanë qenë në përdorim ato kohë.

Së katërti, një numër i madh pohimesh në libër të japin shijen e pretendimit të parathënies së ngjarjeve, gjë që është larg nga pozicioni real i një njeriu si Imam Aliu.

Duke i hedhur poshtë të gjitha këto argumente, Muhidini shkruan:

> Zoti është dëshmitar që ne nuk gjykojmë asnjërën nga këto arsye, pa le më të gjitha arsyet bashkë, si arsye të vërteta apo qoftë edhe si gjëra të ngjashme me arsye që arrijnë ta provojnë pohimin që synojnë. Në fakt, ato as që mund të konsiderohen si dyshime apo mosbesime të atij serioziteti, që do mund të krijonte një pengesë vërtet të ndjeshme në pranimin e së vërtetës e që do mund ta bënte të domosdoshme hedhjen poshtë të tyre.

Pastaj ai i hedh poshtë që të gjitha këto arsye një e nga një. Lidhur me çështjen e parë, ai shpjegon që politika e ndjekur në lidhje me kalifatin pas Profetit të Shenjtë ishte e tillë, që Imam Aliu nuk mund të mos kishte, në një mënyrë krejt të natyrshme, kundërshtime ndaj saj, përveç faktit që atij duhet t'i ketë shkaktuar dhembje të thellë edhe rebelimi i sirianëve gjatë kalifatit të tij. Në këtë mënyrë, fjalët që ai thotë për secilën nga të dy këto periudha janë në përputhje të plotë me ngjarjet historike. Pse, atëhere, duhen ushqyer dyshime apo mosbesim lidhur me autorësinë e tyre?

Sa për dyshimet e shprehura në dy arsyet vijuese, përgjigja e tij është që askush nuk i përqasej Imam Ali ibn Ebi Talibit në elokuencë dhe dije. Pse duhej pritur në këto

kushte, që fjalët e tij karakteristike të haseshin në veprën e ndonjë personi tjetër të asaj periudhe? Për sa i përket fajësimit për rimim e ritëm, ato nuk janë në shprehjet e tij të atij lloji, që do mund të dëshmonin trillim apo ndikime kuptimore. Përveç kësaj, në ato kohë rimimi dhe ritmi në përmasa të tilla ishin shumë në modë.

Ajo që Muhidini thotë në përgjigje ndaj pikës së katërt, nuk përkon me bindjet tona fetare, por dëshmon vetëm pikëpamjen e tij. Ai shkruan:

> Atë, që shikohet si e parathënë, ne e gjykojmë si parashikim dhe rezultat të kuptimit të kohëve, gjë që nuk është aspak në mospajtim me një njeri të ditur e të mençur si Aliu.

Sigurisht, kjo përgjigje e tij është një pasqyrë e botëkuptimit të tij; por është fakt që, po të pranohet vetëm Dija gjithmonë e mistershme e Zotit si kriter i pamundësisë së shprehjes së Dijes për të Panjohurën, atëhere shumë tradita të Profetit të Shenjtë do rrëzoheshin menjëherë nën këtë goditje djallëzore. Ky kriter nuk i përgjigjet fare të vërtetës, përderisa shprehja e Dijes për të Panjohurën përshkon një numër të madh ajetesh të Kur'anit, përndryshe do duhej të mos u besohej as verseteve të Kur'anit. Por në qoftë se këtyre verseteve u jepet besim mbi bazën e Dijes së Zotit, atëhere nuk ka pse të ketë arsye për të kundërshtuar realitetin e pranisë së temave të ngjashme edhe në veprën e Aliut, të cilit është Zoti që ia ka dhënë Dijen.

16. Edhe Profesor Sheikh Muhammed Hasan Nail ul-Mursafi ka shkruar një komentar të '*Nehxhul Belaga*'-s, që është publikuar nga Dar ul-Kutub ul-Arabie. Në parathënien e tij, ai shkruan nën titullin 'Fjalë për Gjuhën Arabe':

> Në këtë fushë Aliu ishte më i shquari. Prova më e mirë për këtë është '*Nehxhul Belaga*', të cilën Zoti e ka bërë një dëshmi të qartë të faktit që Ali ibn Ebi Talibi ishte drita e Kur'anit dhe shembulli i gjallë e më i përsosur i mençurisë, dijes, këshillës së mirë, mrekullisë dhe elokuencës. Në të janë mbledhur në të njëjtin vend shumë vlera të Imam Aliut, që vështirë se gjenden në një vend tjetër të vetëm edhe sikur të mblidheshin bashkë thëniet e njerëzve të urtë më të mëdhenj, të filozofëve më të paarritshëm e të dijetarëve më të famshëm të subjekteve Hyjnore, duke shpalosur nga gjiri i saj kulmet më të larta të dijes, kanunet e një politike korrekte, ligjërata mahnitëse dhe materiale mësimdhënëse. Në këtë libër Ali ibn Ebi Talibi është kredhur në honet më të thella të sekreteve të diturisë, të politikës e të fesë dhe e ka dëshmuar veten si më të shquarin e të gjitha këtyre fushave.

17. Profesor Muhammed ez-Zuhri ul-Ghumravi ka shkruar një parathënie në komentarin e lartpërmendur të Mursafit. Në të, në seksionin 'Klasat e Elokuencës', ai shkruan:

Nga asnjëra prej këtyre klasave nuk na ka zbritur një vepër, si ajo që na ka ardhur nga Prijësi i Besimtarëve, Aliu (Allahu ia ndriçoftë fytyrën). Ligjëratat e tij përfshijnë fjalime polemizuese, ecuri politike të veprimit, paralajmërime fetare, pohime të bukura filozofike, udhëzime morale, margaritarë rreth Njëshmërisë së Zotit, çelësa për të panjohurën, përgjigje dhe mospranime të këshillave oponente dhe banale. Libri që e përmban fjalën e tij të shkëlqyer është '*Nehxhul Belaga*' dhe është mbledhur nga Ebu'l-Hasan Muhammed bin Tahiri, i njohur me emrin Sherif Razi, Zoti pastë mëshirë për të, i dhëntë shpërblime dhe pastë kënaqësi prej tij.

18. Profesor Abdul-Wehab Hamidehu, Profesor i Literaturës Moderne në Fakultetin e Letërsisë në Universitetin Favad, në Egjipt, ka shkruar në artikullin e tij 'Opinione kolektive mbi '*Nehxhul Belaga*'-n', botuar në revistën 'el-Islam' të Kairos, Vol. III, Nr. 3 të muajit Ramazan, 1370 A.H., që i korrespondon muajit korrik të vitit 1951 A.D.:

Në librin '*Nehxhul Belaga*' janë mbledhur të gjitha ato gjëra të zgjedhura të Ali ibn Ebi Talibit, që s'mund të mblidhen dot nga të gjithë dijetarët e mëdhenj, filozofët e njohur në të gjithë botën dhe teologët e famshëm, të bërë të gjithë bashkë. Kulmet e larta të dijes, kanunet e politikës së pastër, ligjëratat mahnitëse të të gjitha llojeve, përmbajtjet mësimdhënëse dhe konceptimet shoqërore sociale - të gjitha këto janë dëshmi e pakundërshtueshme e veprës së shquar e më të lartë të Imam Aliut.

19. Alame Ebu Nasr, Profesor në Universitetin e Beirutit, në Kapitullin 31 të librit të tij 'Ali ibn Ebi Talib' e përmend '*Nehxhul Belaga*'-n midis relikeve Arabe të Imam Aliut dhe shkruan në lidhje me të që ky libër është tregues i qartë i personalitetit madhështor të Ali ibn Ebi Talibit.

20. Kadi Ali ibn Muhammed Sheukani, autori i 'Nail ul-Athar', pasi përmend autoritetet e tij të shumta, shkruan në kapitullin 'Nun', që i kushtohet '*Nehxhul Belaga*'-s, të librit të tij *Ittihaf ul-Akabir bi Asanid id-dafetir*, botuar në Hajdarabad:

'*Nehxhul Belaga*' është fjala e Aliut, Zoti pastë kënaqësi prej tij.

Ky është një fakt që është pranuar edhe nga dijetarë të shumtë kristianë:

1. Abdul-Mesih Antaki, botues i revistës 'al-Imran', që ka shkruar për jetën e Prijësit të Besimtarëve librin e tij të famshëm *Sherh-i Kaside Alavie*, që është botuar në Matba'e Ramsis, Fuxhala, Egjipt, shkruan në faqen 530 të tij:

Nuk ka diskutim që Prijësi i Besimtarëve, Aliu, është prijësi i gojëtarëve, kampion i retoricienëve dhe më i madhi midis oratorëve e shkrimtarëve arabë. Kjo është vepra, për të cilën është thënë me të drejtë se është mbi fjalën e krijesave

dhe nën atë të Krijuesit. Ky është mendimi i kujtdo që ka dije për artin e kompozimit dhe që është i angazhuar edhe vetë në shkrime. Në fakt, ai është mësuesi i shkrimtarëve Arabë dhe kampion i tyre. Nuk mund të ketë specialist të letërsisë, që dëshiron të përvetësojë artin e të shkruarit, pa vënë përpara vetes Kur'anin dhe '*Nehxhul Belaga*'-n: Të parin si fjalë të Krijuesit dhe tjetrin si veprën e krijesës më fisnike. Në to duhet të mbështetet kushdo që përpiqet të futet midis shkrimtarëve më të mirë. Ndofta pozicioni më i lartë midis atyre që i shërbyen gjuhës Arabe është ai i Sherif Raziut, që i mblodhi këto ligjërata, fjalime e thënie të urta të Imam Aliut nga kujtesa e njerëzve dhe dorëshkrimet në një libër të vetëm, të cilin e quajti me shumë vend '*Nehxhul Belaga*'[1745]. S'ka dyshim që kjo është rruga më e drejtë e retorikës për njeriun që dëshiron të arrijë sukses në jetë.

Pas kësaj, ai vë në dukje mendimin e Sheikh Muhammed Abduhut dhe më pas tregon se si një herë Sheikh Ibrahim Jazixhi, që pranohet njëzëri si shkrimtar i përsosur i Arabishtes dhe si prijës i gjithë mësuesve të gjuhës, i kishte thënë që përsosmëria e arritur prej tij në këtë fushë i detyrohej vetëm studimit të Kur'anit dhe të '*Nehxhul Belaga*'-s. Të dy ata janë thesare të gjallë të gjuhës Arabe dhe nuk mund të shterojnë kurrë.

2. Fuvard Afram ul-Bustani, Profesor i Literaturës Arabe në Akademinë Kadi Jusuf (Beirut). Ai ka filluar një seri librash informative, të titulluar '*Ravai*'[1746], në të cilën ka përmbledhur në koleksione të vogla, të botuara nga Shtypi Katolik Kristian i Beirutit, relike të letërsisë, vepra të autorëve të nivelit më të lartë, zgjedhje të shkurtra, vlerësime të studjuesve, vepra, histori të librave, kërkime historike, etj. Koleksioni i parë i këtyre serive ka të bëjë me Imam Aliundhe '*Nehxhul Belaga*'-n, për të cilën autori i tyre shkruan në parathënie:

> Po e nisim këtë seri duke filluar me disa zgjedhje nga '*Nehxhul Belaga*', që është libri i mendimtarit më të parë në Islam.

Pas kësaj fillon seria, që është e para ndër koleksionet 'Ravai'. Figura e parë që ajo trajton është Ali ibn Ebu Talibi. Në të janë diskutuar nën kapituj të ndryshëm jeta dhe cilësitë kryesore të Imam Aliut, të cilat, duke qenë se shkruhen nga një kristian, mund të mos jenë në pajtim me pikëpamjen shi'ite. Megjithatë ato përmbajnë një numër të madh margaritarësh, faktesh dhe drejtësi. Objekti i saj i dytë është '*Nehxhul Belaga*'. Ndër nënpikat e saj, njëra titullohet 'Përpilimi i veprës', kurse tjetra 'Vërtetësia e Autorësisë së veprës'. Lidhur me këto çështje ai shkruan:

> Nuk kishte kaluar shumë kohë pas kompilimit të '*Nehxhul Belaga*'-s, kur

[1745] Stili më i lartë, përsosmëria e shprehjes.

[1746] Gjëra të admirueshme.

disa dijetarë historianë filluan të hedhin dyshime për saktësinë e saj. Pionier i tyre është Ibn Khalikani, që ia veshi autorësinë e librit vetë kompiluesit të tij. Më vonë atë e ndoqën Dhehebiu dhe të tjerë. Më pas, meqenëse Sejjid Raziu njihej përmes lidhjes me gjyshin e tij, të quajtur Murteza, e meqë edhe vëllai i tij më i madh, Ali bin Tahiri (966-1044 A.D.), njihej me emrin Sejjid Murteza, disa njerëz u futën në qorrsokak dhe nuk dallonin dot midis tij dhe vëllait të tij, kështu që ia atribuan këtij të fundit kompilimin e '*Nehxhul Belaga*'-s, siç bëri Xhorxhi Zeidan. Ndërkohë, disa të tjerë, siç ishte rasti i orientalistit Clemann, shkuan aq larg, sa e quajtën Sejjid Murtezain si autorin e vërtetë të librit. Po të kërkojmë arsyet e këtij dyshimi, ato përmblidhen në pesë pika.

Pastaj ai rreshton pothuajse të njëjtat arsye të dyshimit, që janë pohuar pak më parë, kur folëm për Muhidin Abdul-Hamidin, komentuesin e '*Nehxhul Belaga*'-s, duke i hedhur poshtë të gjitha një nga një.

3. Dijetari kristian me famë të përbotshme dhe poeti nga Beiruti Polis Salama shkruan në faqet 71-72 të librit të tij Awal Mulhima Arabia Eid ul-Ghadir të botuar në Matba'e Nasr, Beirut:

> '*Nehxhul Belaga*' është libri më i famshëm, nga i cili Imam Aliu mund të njihet në gjithë plotësinë e tij. Me përjashtim të Kur'anit, atë nuk e kalon në elokuencë asnjë libër tjetër.

Pastaj ai shkruan këto vargje si vlerësim të 'Nehxhul Belaga'-s:

*Aty e kap kulmin urtia, çelës për misteret aty gjen,*
*aty ka perla dhe thesare dhe e vërteta aty shkëlqen,*
*ka lule parajsore dhe bukuri që asnjëherë s'venitet,*
*as vyshket, se në to ka mbjellë vetë Hirin që rritet,*
*me ëmbëlsinë e Keutherit Hyjnor*[1747] *e me fllad,*
*me brigjet në blerim e fundin që askush s'ia ka mat.*

Nga citimet e dijetarëve e tradicionistëve të lartpërmendur del fare qartë edhe vlera letrare e virtuale[1748] e '*Nehxhul Belaga*'-s, prandaj nuk është nevoja të zgjatemi më tej për këtë temë.

Mbetet vetëm pozicionimi i këtij libri në pikëpamje teknike, për të ditur se deri në ç'shkallë mund t'i bazojmë kërkesat tona ndaj tij. Sipas mendimit tonë, autorësia e Pri-

1747 Burim në Parajsë.

1748 Një cilësi që merret si e nënkuptuar e që është ekzistuese, në fakt, por që pranohet vetëm heshturazi, jo haptazi.

jësit të Besimtarëve mbi përmbajtjen e këtij libri është provuar me të njëjtën siguri si dhe autorësia e Imam Zeinel Abidinit mbi 'Saheefa-e-Kamela', si ajo e autorëve të të Katër Librave[1749], apo si ajo e hartuesve të Shtatë Poemave të Varura[1750] *Mu'alikat us-Sebe'e*, etj. Për sa i përket ndjenjës estetike që provokojnë shprehjet dhe fjalët e veçanta, kjo ka të bëjë me stilin e të folurit ose me mënyrën e të shprehurit dhe është në varësi e pajtim me përmbajtjen e librave burimore, që konsiderohen si të mirëqenë. Sipas rregullit të vendosur nga të parët (*selefët*), të cilët e quajnë të mjaftueshme besueshmërinë e burimit për të gjykuar lidhur me korrektësinë e një tradite, plotësimi i këtij kushti për të tërën i jep besueshmëri, në pikëpamje teknike, secilës prej pjesëve të tij. Sipas dijetarëve më të vonshëm, që e zgjidhin problemin e besueshmërisë në pajtim me cilësitë e treguesit, përmbajtja e '*Nehxhul Belaga*'-s bie në kategorinë 'Mursalat'[1751], ku pesha e Mursalatit ndërvaret me personalitetin e rrëfenjësit. Për shembull, nëse saktësia e një tradite konfirmohet edhe prej Ibn Ebi Amirit dhe disa bashkëluftëtarëve të tjerë të rangut të lartë, nuk ka më nevojë të shkohet më tutje lidhur me faktin se kush është rrëfenjësi. Pranimi i traditës prej tyre është provë e mjaftueshme e besueshmërisë së saj. Ja përse është thënë që Mursalati i Ibn Ebi Amirit bie në kategorinë e *Musned*-it[1752]. Duke gjykuar mbi këtë bazë, Sejjid Raziun (Zoti e lartësoftë pozicionin e tij) e vë më lart se Mursalati i zakonshëm personaliteti i shquar i tij. Megjithatë, pa marrë parasysh ligjëratat dhe aspektet historike, që nuk janë aq të rëndësishme sa besimi dhe veprimi, ne do ta shqyrtojmë përmbajtjen e '*Nehxhul Belaga*'-s dhe kundërshtimet e shprehura ndaj saj në lidhje me besimin dhe veprimin e duke u bazuar në principin e barazisë e të preferencës; kjo për faktin se në raste të caktuara një traditë e '*Nehxhul Belaga*'-së mund të fitojë përparësi mbi një traditë 'Musned', që trajton të njëjtën temë. Në rastet e tjera problemi mund të përfundojë në ngjashmërinë *Takafu*'[1753], megjithëse nuk mungojnë dhe rastet kur kundërshtimet s'mund të mënjanohen. Por kjo nuk e cenon në asnjë mënyrë pozicionin e përgjithshëm të '*Nehxhul Belaga*'-s. Pesha e saj mbetet e paprekur, ashtu siç mbetet e paprekur edhe pesha e *Kafi*-ut[1754], pavarësisht nga fakti që disa pak tradita të tij nuk merren parasysh për

[1749] Katër librat me hadithe të Profetit dhe Imamëve të Ehl ul-Bejtit, që konsiderohen më të besueshmit nga dijetarët shi'i, e që janë *el-Kafi*, *et-Tehdhib*, *el-Istibsar* dhe *Men la Jahduruh ul-Fekih*.

[1750] Poema të shkruara në papirus të periudhës para shpalljes së Profecisë, që vareshin në muret e Qabes. Konsiderohen si kryevepra të poezisë Arabe.

[1751] Kur mungon diçka në zinxhirin e autoriteteve të një tradite, thuhet se kjo traditë i përgjigjet kategorisë *Musnad* të autenticitetit.

[1752] Tradita, së cilës i njihen të gjitha hallkat e autoriteteve deri tek Profeti, thuhet se i përket kategorisë Mursalat në pikëpamje të autenticitetit.

[1753] Dy tradita që kanë zinxhirë autoritetesh me të njëjtën peshë apo besueshmëri thuhet se kanë ngjashmëri "Takafu" me njëra tjetrën.

[1754] Libër i Thikat ul-Islam Muhammed ibn Jakub Kulejnit (vdiq në vitin 329 H./940), i pari që ndau

njërën apo tjetrën arsye.

Sido që të jetë, rëndësia skolastike, letrare e fetare e '*Nehxhul Belaga*', pesha e përmbajtjes së saj të besueshme si dhe e ligjëratave të saj morale – të gjitha këto janë të pamohueshme. Por, merret vesh, që nga '*Nehxhul Belaga*' mund të nxje-rrin përfitime reale vetëm ata persona, që zotërojnë gjuhën Arabe. Ata që nuk dinë arabisht nuk e kanë aftësinë e përfitimit maksimal prej këtij thesari të gjallë. Ja pse dijetarët dhe teologët Iranianë e kanë ndjerë të nevojshme botimin e një përkthimi të tij në Persisht. Si pasojë në Iran janë botuar disa përkthime dhe ky proces vazhdon edhe sot e kësaj dite, kurse në gjuhën Urdu akoma nuk ka ndonjë përkthim të kënaqshëm. Disa nga përkthimet janë publikuar, por në disa prej tyre ka patur shumë gabime, kurse në të tjerët nuk ka gjetur dot vend brenda kufijve të përkthimit ekspresioni i duhur figurativ. Përveç kësaj shënimet shpjeguese përmbyten herë-herë nga vërshimet e stileve të natyrës thjesht polemike, kurse në raste të tjera shkurtimet e tepruara lënë shpeshherë në hije disa kuptime mjaft thelbësore. Detyrën e përkthimit të plotë të këtij libri e të shënimeve të tij shpjeguese e mori përsipër dhe e përfundoi me zell e këmbëngulje Mevlana Mufti Xha'fer Husein, personaliteti i të cilit nuk ka nevojë për paraqitje në Indi e Pakistan, për shkak të arritjeve shkencore, të lartësisë së karakterit e të thjeshtësisë së jetesës së tij, që janë një shembull i shkëlqyer në të dy këta vende. Kjo përpjekje e tij meriton të vlerësohet lart. Nisur nga korrektësia, stili i rrjedhshëm dhe bukuria e shprehjes, mund të thuhet pa lëkundje e dyshim, që nga të gjitha përkthimet e këtij libri e të shpjegimeve të tij, të publikuara në gjuhën tonë, pozicioni i këtij përkthimi është, sigurisht, më i larti. Edhe nga shënimet nuk është lënë gjë jashtë, për të bërë shpjegimet e nevojshme, pa lejuar, ndërkaq, që në to të zërë vend ndonjë gjë e tepërt. S'ka dyshim që kjo përmbledhje ka plotësuar nevojën e madhe për t'i hapur udhë njohjes me përmbajtjen e domosdoshme dhe me problematikat e rëndësishme të '*Nehxhul Belaga*'-s, gjë për të cilën ky autor meriton përgëzime. Unë jam i sigurtë që njerëzit me shije, të çdo klase qofshin, do t'i japin këtij libri mirëseardhjen që meriton. Zoti ia shpërbleftë hartuesit të tij në të dy botët!

Më 4 të Xhemadi uth-Thaani, 1375 A.H.

Ali Neki un-Nekvi

hadithet (traditat) shi'ite nga librat e quajtura 'Principet'. Libri përmban 16199 hadithe. Ky është punimi më i besueshëm e më i famshëm i hadittheve në botën shi'ite.

# Nehxhul Belaga

## Aneks A

Ligjëratat e Hazretit Ali Ibn Ebu Talib janë kompiluar, lexuar e mësuar shumë më parë se të lindte Sejjid Raziu. Ato janë gjetur në librat e shkruara nga muslimanë të famshëm para kohës së Sejjid Raziut, si dhe nga bashkëkohës të tij. Një listë e këtyre autorëve, që kanë cituar këto ligjërata, letra dhe thënie dhe që kanë diskutuar hollësisht fjalët dhe shprehjet e përdorura nga Imam Aliu jepet si më poshtë:

1. Ebu'l-Mundhir Husham bin Seibul Kalbi. Ai ishte autor i shumë librave. Ibn Nedim në *el-Fihrist* numëron 144 nga librat e tij. Në *Kitab ul-Xhemel* ai boton një letër dhe disa ligjërata të Imam Aliut (207 H.).

2. Ebu Abdullah Muhammed bin Umer bin Wakidi el-Eslemi nga Medina, i njohur si 'el-Wakidi'. Ibn Ebi'l-Hadidi dhe Ibn Nedimi e kanë cituar gjerësisht (207 H.).

3. Ibn Mazahim el-Kufi, autor i *Kitab us-Siffin*. Ibn Ebi'l-Hadidi i është referuar shumë këtij libri (212 H.).

4. Ebu Ubeid Kasun bin Selam el-Harvi el-Baghdadi (224 H.).

5. Ebu Xherir Muhammed bin Abdullah el-Iskafi (240 H.).

6. Muhammed bin Hadib el-Baghdadi. Ibn Ebi'l-Hadidi e ka cituar në shumë raste (245 H.).

7. Ebu Uthman Amir bin Bahr ul-Xhahiz Uthmani (255 H.).

8. Imam Muslim në librin e tij *Sahih Muslim* (261 H.).

9. Ebu Xha'fer Ahmed bin Khalid el-Burki, në librin e tij *el-Mehasin* (274 H.).

10. Ebu Muhammed Abdullah Muslim, i njohur si historiani Ibn Kutejbe Dinawari; në *'Ujun ul-Akbar*, *el-Imameh we'l-Sijaseh* dhe *Gharib ul-Hadith* ka cituar shumë ligjërata dhe letra (276 H.).

11. Ahmed bin Jahja el-Baladhuri në *Ansab ul-Ashraf* (279 H.).

12. Ibrahim bin Muhammed eth-Thekafi nga Kufa, në librin e tij 'el-Farath'. Ibn Ebi'l-Hadidi e ka cituar gjerësisht (283 H.).

13. Ebu'l-Abbas Muhammed bin Jezid el-Ezdi, i njohur si Mawardi në librin e tij el- Kamil (285 A.H.).

14. Ebu Hanife Ahmed bin Dinawari, në *Kitab ul-Akbar et-Tawal* (290 A.H.).

15. Ebu Ali Muhammed bin Abdul-Wehab Xhabaji i Basras. Ibn Ebi'l-Hadidi dhe shumë shkrimtarë të tjerë kanë cituar librat e tij (303 H.).

16. Ibn Xha'fer Muhammed Ibn Xherir et-Taberi në *Tarikh* (310 H.).

17. Ebu'l-Kasim Abdullah bin Mahmud el-Kabid el-Belkhi. Ibn Ebi'l-Hadidi dhe Ibn Mejthemi i janë referuar shpesh (319 H.).

18. Ebu Bekr Muhammed bin Hasan bin Darid el-Ezdi nga Basra, në librin e tij *el-Umm ut-tabani* (321 H.).

19. Ebu Ta'ib Muhammed bin Ahmed el-Witha en-Nahvi në librin e tij *el-Mus'hi* (325 H.).

20. Muhammed Ibn Jakub el-Kulejni, në librat e tij *Usul el-Kafi* dhe *Furu el-Kafi* (328 H.).

21. Muhammed Ibn Abd Rabbihu në *el-Ikd ul-Ferid* (328 H.).

22. Ebu'l-Kasim el-Dhuxhaxhi në *el-Amali* (337 H.).

23. Historiani Mes'udi në *Muruxh udh-Dheheb* (347 H.).

24. Ebu'l-Faraxh el-Isfahani në *Kitab ul-Aghani* (355 H.).

25. Ebu'l Kasim Suleiman bin Ahmed Taberani në *Mu'xhem us-Seghir* (360 H.).

26. Sheikh es-Saduk Ibn Babawejh el-Kumi në *Kitab Ilal we Shara'i Me'anij ul-Akbar* dhe *Ikmal ud-Din* (381 H.).

27. Darai Buiteni në *el-Afrad* (385 H.).

28. Ebu Bekr Bakuleni në *Asxhaz ul-Kur'an* (403 H.).

29. Ebu Abdullah Muhammed, i njohur si Imam Hakim en-Nishapuri në *el-Mustedrek us-Sahihejn* (405 H.).

30. Ibn Meskewejh në *Texharib ul-Ummam* (421 H.).

31. Ebu Na'im el-Isfahani në *Hiljet ul-Ewlija* (430 H.).

32. Ebu Abdullah Muhammed bin Nu'man, i njohur si Sheikh Mufid në *Kitab ul-Irshad*, *el-Amali* dhe *Kitab ul-amel*. Ishte mësues i Sejjid Raziut (431 H.).

33. Ebu Muhammed el-Hasan bin Shubeh el-Harani në *Tuhfat ul-Ukul* (432 H.).

34. Sheikh ul-Tahife Ebu Xha'fer Muhammed bin Huseini et-Tusi (460 H.).

35. Ebu Ahmed el-Hasan bin Abdullah el-Askeri në *el-Hikam we-Amsal* (482 H.).

36. Ibrahim bin Muhammed el-Bartheki në *el-Muhesin we Massawi* (485 H.)

**Aneks B**

Lista e ligjëratave dhe letrave të cituara nga autorë të ndryshëm.

Nga ligjëratat dhe letrat që pasojnë janë cituar kohë pas kohe nga autorë dhe historianë të ndryshëm ose janë diskutuar kuptimet dhe nënkuptimet e pjesëve të ndryshme. Kjo listë nuk mbulon të gjitha ligjëratat dhe letrat dhe është përgatitur pas shumë kërkimeve që akoma nuk kanë mbaruar. Studimi dhe kërkimi kanë përcaktuar autenticitetin e këtyre punimeve të Imam Aliut. Megjithatë kërkimet vazhdojnë akoma në vende si Egjipti, India dhe Pakistani. Në Indi Meulana Imtiaz Ali Arshi Rampuri njofton se ndërsa ka bërë përparime të konsiderueshme, është në kërkim të burimeve të tjera të informacionit.

Ligjëratat (sipas numrave që u janë dhënë në këtë libër):

7; 8; 9; 10; 14; 16; 17; 19; 20; 22; 24; 25; 28; 30; 31; 32; 33; 34; 37; 38; 39; 40; 41; 42; 44; 45; 47; 51; 53; 55; 56; 61; 62; 63; 67; 69; 70; 73; 75; 80; 82; 83; 84; 85; 86; 87; 91; 92; 94; 95; 96; 100; 106; 109; 110; 113; 114; 119; 123; 124; 126; 127; 128; 129; 134; 139; 140; 142; 148; 149; 150; 156; 160; 165; 167; 170; 173; 174; 176; 177; 178; 179; 181; 184; 185; 191; 198; 202; 205; 207; 208; 211; 213; 215; 221; 222; 223; 225; 228; 230; 232; 235; 242; 243.

Letrat (sipas numrave në këtë libër):

1; 3; 5; 6; 7; 8; 9; 10; 11; 12; 13; 14; 17; 18; 22; 27; 30; 31; 32; 34; 35; 36; 38; 39; 40; 41; 46; 48; 49; 50; 53; 54; 60; 62; 68.

**Aneks C**

Lista e kompiluesve të ligjëratave, letrave, etj., të Imam Aliut, së bashku me datat e vdekjes së tyre, dhe kë kanë dhe nga kush janë referuar e cituar librat e tyre.

1.Kompiluesi i parë i veprave të Imam Aliut ishte Zeid Ibn Wehab el-Xhehni (vdiq më 90 H.). Libri i tij është referuar gjerësisht nga Ebu Xha'fer et-Tusi (680 H.). Pra për më shumë se gjashtqind vjet ky kompilim ka qenë në qarkullim.

2. Muhammed bin Ebi Nasr el-Sukuni nga Kufa, që vdiq më 148 H. Përmbledhja e tij e ligjëratave dhe letrave të Imam Aliut është referuar më shumë nga biografi i famshëm, Nexhashi (450 H.).

3. Ebu Mikhnaf Luth Ibn Jahjah (170 H.). Biografi Ibn Nedim ka lexuar dhe cituar nga Ebu Mikhnafi librat e mëposhtëm:

*el-Gharath*; *Makthal-i Ali*; *el-Siffin*; *el-Nehravan*; *el-Xhemel*; *Makthal-i Uthman*; *Makthal-i Muhammed Ibn Ebu Bekr.*

Ibne Nedimi thotë që secili nga këta libra përmban shumë ligjërata, thënie dhe letra të Imam

Aliut. 'Makthal-i Husein i Ebu Mikhnafit është akoma në qarkullim të gjerë dhe është përkthyer në gjuhë të ndryshme aziatike e europiane.

4. Ebu Muhammed Misade bin Sadakath el-Abdi nga Kufa. Ishte dishepull e bashkëpunëtor i Imam Musa el-Kadhimit dhe vdiq më 183 H. Ai kishte mbledhur ligjërata të Imam Aliut. Biografi Nexhashi ka cituar nga ai disa referenca.

5. Ebu Is'hak Ibrahim bin Ali Hakam bin Dhahir el-Freji. Ishte dishepull i Kadi Shrikut. Vdiq midis viteve 190-200 H. Alame Tusi (460 H.) ka ndeshur këto libra të tij: Kitab ul-Mallahe dhe Kitab ul-Khutuba Ali. Ky i fundit përmbante ligjërata të Imam Aliut.

6. Abdul-Khair Svaleh bin Abi Hamid Ali Rida (214 H.) në librin e tij *Kitab Khutuba-e-Emir-ul-Muminin* ka mbledhur ligjërata të Imam Aliut. Nexhashiu e ka referuar këtë libër në Biografitë e tij.

7. Abdul-Husein Ali bin Muhammed el-Madaeni (224 H.) ka kompiluar ligjërata dhe letra të Imam Aliut dhe e ka titulluar librin e tij *Kitab ul-Khutuba-i Ali we Kutubeh-Ila-Ammalihi*. Ibn Nedimi i është referuar këtij libri në 'Biografitë' e tij.

8. Ebu Ahmed Abdul-Aziz bin Jahja bin Eisa el-Xhuludi el-Ezdi nga Basra mblodhi ligjërata, letra, thënie, poema dhe maksima të Imam Aliut në libra të veçantë dhe i kishte titulluar ato *Kitab ul-Khutuba-i Ali* (ligjërata); *Kitab-i Rasa'il Ali* (letra); *Kitab-i Shaer Ali* (poema); *Kitab-i Mu'a'-i Ali* (Maksima) dhe Kitab ul-Edeb-i Ali (thënie). Nexhashiu i ka lexuar të gjitha këto libra dhe i ka cituar.

9. Ebu Abbas Jakub bin Ahmed bin Ibrahim el-Sumeiri nga Baghdadi ishte bashkëkohës i Sheikh Mufidit; kishte mbledhur ligjërata të Imam Aliut. Ibn Ebi'l-Hadidi i ka cituar shpesh ato.

Këta nëntë dijetarë dhe teologë të famshëm të Arabisë nga shekulli i parë deri në shekullin e pestë kanë mbledhur ligjërata, letra, thënie, maksima dhe poema të Imam Aliut dhe këto libra janë lexuar, referuar e cituar nga biografë të tillë të mëdhenj si Ibn Nedimi, Nexhashiu dhe Tusiu.

# Nehxhul Belaha

# Fjalorth

| <u>Fjalët</u> | <u>Kuptimet</u> |
|---|---|
| A.D. | Anno Domini, e Erës sonë |
| A.H. | Pas Hixhrit, përdoret për të treguar vitin sipas kalendarit Hixhri |
| Aisheja | Njëra nga gratë e Profetit, bijë e Ebu Bekrit, kalifit të parë. |
| Alame | Titull që u jepej dijetarëve në botën Islame |
| Arbitrim | I ashtuquajturi Arbitrim, ideja e të cilit u hodh në mbyllje të betejës së Siffinit, quhet *Tahkim*. |
| B.C. | Para Krishtit, para Erës së Re |
| Beit ul-Mal | Fondi publik në shtetin Islamik. |
| Beni Abbas | Abbasidët. |
| Beni Hashim | Linja e Hashim bin Abd Munafit, si gjyshi i mirënjohur i Profetit. |
| Beni Umejja | Umejjadët, linja e Umejjas që ecën paralelisht me linjën e Hashimit. |
| Dhjetë të përgëzuarit | Në arabisht 'Ashra Mubashshira', të dhjetë personat, për të cilët Profeti shpalli se janë të paracaktuar për në Parajsë. |
| Ehl-i Beit | Anëtarët e familjes së Profetit, e pikërisht Aliu, Fatimeja, Hasani dhe Huseini (Ehli Beiti), si dhe nëntë Imamët pasardhës të Huseinit. |
| Ehram (Ihram) | Kondita e të qenit në procesin e Haxhxhit, kur janë të ndaluara disa veprime, të tilla si derdhja e gjakut, therja ose vrasja e kafshëve, etj. Nënkupton edhe pjesë të paqepura të pëlhurave që përdoren si veshje për t'u mbështjellë gjatë procesit të Haxhxhit. |
| Eid, Eid ul-Fitr | Dita e parë pas agjërimit të muajit Ramazan (Bajrami) |

| | |
|---|---|
| Eid ul-Kurban | Dita e dhjetë e muajit hënor Dhu'l-Hixhe, që është dita e ofrimit të sakrificës së kafshëve në procesin e Haxhxhit (Kurban Bajrami). Këtu Kurban do të thotë sakrifikim. |
| Emir ul-Mu'minin | Fjalë për fjalë: Prijës i Besimtarëve; i referohet Ali ibn Ebi Talibit |
| Ensar | Fjalë për fjalë: përkrahës. Përdoret për banorët e Medinës, sepse ata e pranuan dhe e përkrahën Profetin pas migrimit të tij nga Meka për në këtë qytet. |
| Fedek | Fermë bujqësore pranë Medinës, e cila ishte pronë personale e Profetit, që ia dhuroi pastaj bijës së tij të vetme Fatimesë. Me vdekjen e tij, Kalifi i Parë e shpronësoi Fatimenë prej saj dhe nuk ia la as sipas ligjit të trashëgimisë. |
| Fatimeja | Bija e vetme e Profetit e njohur edhe si Sejjide, Zehra, Sejide-i-Nisai'l-Alemin |
| Harixhit | Harixhitët, pjesëtarë të grupit që u larguan nga kampi i Imam Aliut aty nga fundi i betejës së Siffinit dhe u bënë kundërshtarë të vendosur në çështje të fesë, duke keqinterpretuar vendimet Kur'anore, etj. |
| Haxhxh | Pelegrinazhi i përvitshëm në Mekë. |
| Hazret | Fjalë që shpreh admirim e që përdoret përpara emrave të nderuar, ndonjëherë përdoret e pashoqëruar për të treguar një personazhin që është përmendur më përpara. |
| Hixhret | Migrimi i famshëm i Profetit nga Meka për në Medinë. |
| Imam | Pasardhës i Profetit për udhëheqjen e popullit. Në shi'izëm nënkupton figurën e caktuar si prijësi fetar dhe sekular i bashkësisë Islame |
| Iman | Besim, fe |
| Kadi | Kryegjykatës |
| Kafir | Heretik, i pafe. |
| Kelime, *Kelime* | |
| *Shehadetein* | Fjalë për fjalë shprehje e dy pohimeve solemne, që përmban shqiptimin për Njëshmërinë e Zotit dhe Profetësinë e Muhammedit, dhe pikërisht: "Unë dëshmoj që nuk ka Zot tjetër përveç Zotit, dhe që Muhammedi është Profeti i Tij." |

| | |
|---|---|
| Kitab, | |
| Kitab ull-Llah | Kur'ani. |
| Kureish | Anëtarë i fisit të Kureishëve, që ishte i një gjinie me Profetin, sepse edhe ai i përkiste këtij fisi. |
| Libri, | |
| Libri i Zotit | Kur'ani |
| Malik | Engjëlli i ngarkuar me punët e Skëterrës. |
| Mexhlis-i-Shura | Komiteti konsultativ i formuar nga Kalifi i Dytë për zgjedhjen e personit që duhej bërë kalif pasardhës i tij. |
| Mufti | Teoricien dhe interpret i së drejtës kanonike muslimane. |
| Muhaxhir | Ai që migroi nga Meka në Medinë (gjatë Hixhretit) |
| Mu'min, | |
| (sh.: Mu'minin) | Besimtar. |
| Mushrik | Politeist, ai që beson në më shumë se një zot. |
| Muxhahid | Ai që merr pjesë në xhihad |
| Muxhtehid | Fjalë për fjalë 'ai që përpiqet', përdoret zakonisht për dijetarin që merret me ushtrimin e opinionit të pavarur në jurisprudencën Islame. |
| Nëna e | |
| Besimtarëve | Shiko 'Umm ul-Mu'minin'. |
| Njerëzit e Xhemelit | Shiko: Xhemel. |
| Rekat | Pjesë e lutjes që përfaqëson recitimin duke ndenjur më këmbë, e pasuar nga një Ruku' (përkulje të trungut përpara) dhe dy Sexhde (vendosje të ballit dhe gjymtyrëve për tokë) sipas rregullave të caktuara. |
| Saiha | Tingulli i bririt që do bjerë për të lajmëruar afrimin e Ditës së Gjykimit. |
| Savad-i Aazem | Shumica, domethënë muslimanët e zakonshëm ose Sunnitët. |

| | |
|---|---|
| Sejjid | Pasardhës në linjën gjenealogjike të Familjes Profetike e të Imamëve |
| Sekife (e Beni Sa'ides) | Salla e mbuluar e fisit Sada në periferi të Medinës. Në historinë e Islamit është e mirënjohur, sepse aty u bë mbledhja për gjoja zgjedhjen e Kalifit të Parë pas vdekjes së Profetit. Ata që ishin veçanërisht të shqetësuar për këtë çështje, e harruan fare funeralin e tij dhe nuk morën pjesë në varrimin e tij. |
| Siffin | Vend në Irak ku u zhvillua beteja e hapur midis Mu'avies dhe Imam Aliut. |
| Sirat | Ura që duhet kapërcyer për të kaluar në Parajsë. |
| Sunnet | Veprime dhe thënie të Profetit, mënyra e sjelljes dhe e praktikës së tij. |
| Sur | Briri që do të bjerë për të lajmëruar afrimin e Ditës së Gjykimit. Shiko gjithashtu: Saiha. |
| Sheikh | Titull fisnikërie që përdoret në botën Arabe. Këtu: I dijshmi, profesori i shkencave Islame. |
| Sheri'at | Ligji fetar ose Kodi i Islamit. |
| Shirk | Herezi, mungesë besimi, besimi në partnerë të tjerë të Zotit. |
| Shura | Komiteti Konsultativ i formuar nga Kalifi i Dytë për zgjedhjen e personit që duhej të bëhej kalif pas vdekjes së tij |
| Të falurit | Shiko: Të kursyerit. |
| Të kursyerit | Banorët e Mekës, të cilëve iu fal liria kur hyri Profeti në Mekë, njihen me emrin 'Të kursyerit' - në arabisht 'Tulaka', që është shumësi i 'Talik' dhe ka kuptimin 'të falurit' ose 'të kursyerit'. |
| Të pagabueshmit | Profeti, Fatimeja dhe të dymbëdhjetë Imamët konsiderohen të pagabueshëm sipas shi'izmit. Shih Kur'an, 33:33. |
| Ummeh | Komuniteti musliman. |
| Umm ul-Mu'minin | Nëna e besimtarëve. Titull dhënë nga Kur'ani për gratë e Profetit. |
| Zekat | Taksa Islamike mbi klasa të caktuara të pronës. |
| Xhemel | Fjalë për fjalë: devé. I referohet betejës së Xhemelit ose betejës së |

| | |
|---|---|
| | devesë, që njihet me këtë emër për shkak të pjesëmarrjes së Aishes hipur në një deve. Beteja ndodhi në Basra midis Aishes, Talhait dhe Zubeirit e pasuesve të tyre, nga njëra anë, dhe Imam Aliut e pasuesve të tij, nga ana tjetër. Njerëzit e Xhemelit janë pasuesit e Aishes, Talhait dhe Zubeirit. |
| Xhihad | Lufta e Shenjtë, të luftuarit në emër të Zotit për çështjen e fesë. |

# Nehxhul Belaga

## Përmbajtja



### **<u>Pjesa e Parë</u>:**
### **<u>Thënie të zgjedhura të Imam Aliut</u>**

## Pjesa e Dytë:
## Letra dhe Shkrime të Zgjedhura të Imam Aliut

## Pjesa e Tretë:
## Ligjërata dhe Fjalime të Zgjedhura të Imam Aliut